# PARATHËNIE

Vëllimi i tretë i Historisë së Shqipërisë është shkruar nga këta bashkautorë:

Kreu I : Kristo Frashëri

Kreu II: Stefanaq Pollo (§ 1, 3, 4, 5), Arben Puto (§ 2), Gazmend Shpuza (§ 6) — redaktuar nga St. Pollo.

Kreu III : Muin Çami.

Kreu IV: Hilmi Veterniku (§ 1, 2, 3), Shyqyri Vlashi (§ 4, 5), Selim Shpuza (§ 6) — redaktuar nga M. Çami.

Kreu V: Mentar Belegu (§ 1, 3), Viron Koka (§ 2), — redaktuar nga V. Koka.

Kreu VI: Viron Koka (§ 1, 3, 4, 6), Mentar Belegu (1, 2, 5) — redaktuar nga V. Koka.

Kreu VII: Viron Koka (§ 1, 3, 4, 5, 6), Mentar Belegu (§ 2) — redaktuar nga V. Koka.

Kreu VIII : Andromaqi Gjergji dhe Qemal Haxhihasani (§ 1), Dhorka Dhamo, Hamide Stringa dhe Koço Bihiku (§ 2), Iljaz Gogaj, Koço Bihiku, Zihni Reso etj. (§ 3) — redaktuar nga K. Bihiku.

Kreu IX-XI: Ndreçi Plasari, — redaktuar nga St. Pollo.

Në hartimin e këtij vëllimi është patur parasysh vëll. II i Historisë së Shqipërisë, botuar më 1965 (pjesa V dhe VI).

Redaksia u ka bërë ndryshime dhe plotësime punimeve të paraqitura. Ajo ka përgatitur hyrjen dhe aparatin shkencor.

Vëllimi doli si maket në vitin 1973. Ai iu shtrua një diskutimi të gjerë me specialistë dhe bashkëpunëtorë të jashtëm të Institutit të Historisë si edhe në Sektorin e Historisë së Kohës së Re e të Sotme të këtij Instituti.

Redaksia dhe autorët falënderojnë arkivat dhe bibliotekat e RPS të Shqipërisë për ndihmën që kanë dhënë duke vënë në dispozicion fondet e tyre. Ata u shprehin falënderimet gjithë kolegëve që morën pjesë në diskutimet e që ndihmuan me vërejtjet e tyre për ngritjen cilësore të këtij vëllimi dhe do të mirëpresin çdo sugjerim e vërejtje që do të ndihmojë për përmirësimin e mëtejshëm të tij.

# *HYRJE*

Vëllimi i tretë i «Historisë së Shqipërisë» përfshin periudhën prej vitit 1912 deri më 1944. Kjo periudhë karakterizohet nga fenomene të reja në jetën ekonomike-shoqërore dhe politike-kulturore të vendit, siç janë zhvillimi i marrëdhënieve kapitaliste në prodhim, dhe nga ana tjetër, zhvillimi i jetës shtetërore të pavarur dhe i lëvizjes për mbrojtjen dhe konsolidimin e pavarësisë së fituar, rritja e lëvizjes demokratike, punëtore, komuniste, në kuadrin e shtetit shqiptar të pavarur, zhvillimi i Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare dhe i revolucionit popullor, nën udhëheqjen e Partisë Komuniste të Shqipërisë, gjatë Luftës së Dytë Botërore. Këto përbëjnë përmbajtjen themelore të zhvillimit historik të Shqipërisë deri në vitin 1944, deri atëherë kur, me fitoren e popullit shqiptar mbi pushtuesit fashistë dhe forcat reaksionare të vendit, u krijuan kushtet për zhdukjen e marrëdhënieve kapitaliste e të mbeturinave feudale dhe për vendosjen e rendit socialist.

Nga pikëpamja e periudhizimit të procesit historik botëror, periudha e përfshirë nga ky vëllim bën pjesë si në epokën e historisë së re, ashtu edhe në atë të historisë së sotme. Fitorja e Revolucionit të Madh Socialist të Tetorit më 1917 në Rusi shënoi mbylljen e epokës së parë dhe fillimin e së dytës, fillimin e epokës së revolucioneve proletare në vendet imperialiste dhe të revolucioneve çlirimtare në kolonitë dhe vendet e varura, të epokës së përmbysjes së kapitalizmit dhe të fitores së socializmit.

Vëllimi i tretë është ndarë në dy pjesë: pjesa e pestë dhe e gjashtë, të cilat përfaqësojnë etapa të Historisë së Shqipërisë, me tipare të veçanta ekonomike-shoqërore dhe politike-kulturore.

Pjesa e pestë trajton Historinë e Shqipërisë nga koha e Shpalljes së Pavarësisë në nëntor 1912 deri në pushtimin

e vendit nga Italia fashiste dhe fillimin e Lëvizjes Antifashiste Nacionalçlirimtare në prill 1939.

Përmbajtjen themelore social-ekonomike të kësaj etape e përbën zhvillimi i mëtejshëm, gjithmonë me ritme të ngadalshme, i marrëdhënieve kapitaliste në prodhim, ndërsa përmbajtjen social-politike e përbëjnë lëvizja kombëtare kundër pushtuesve të ndryshëm, lëvizja demokratike kundër reaksionit çifligaro-borgjez dhe lëvizja punëtore e komuniste kundër shfrytëzimit të çifligarëve e kapitalistëve, të cilët kishin në duart e tyre pushtetin politik.

Kjo është një etapë e re në historinë e vendit. Ndryshe nga etapa e mëparshme, lufta e popullit shqiptar kishte tani si objektiv themelor ruajtjen e pavarësisë së fituar e të njohur në arenën ndërkombëtare dhe konsolidimin e demokratizimin e shtetit shqiptar.

Kjo etapë, historikisht e shkurtër, është shumë e pasur në ngjarje me karakter të ndryshëm, gjë që ka bërë të nevojshëm një periudhizim të saj, duke u nisur nga përmbajtja dhe rëndësia e dukurive historike në faza të caktuara.

Faza e parë e kësaj etape përfshin vitet 1912-1921. Kjo është faza kur Shqipëria doli nga tallazet e luftës me një prapambetje të thellë e gjysmuar nga diktati i Fuqive të Mëdha imperialiste, dhe filloi jetën e vet të pavarur si një shtet çifligaro-borgjez, i rrethuar prej armiqsh, të cilët nuk hoqën dorë nga synimet për ta copëtuar ose për ta vendosur në orbitën e ndikimit të tyre.

Historia e Shqipërisë në këtë fazë lidhet ngushtë me ngjarjen e madhe të historisë botërore — Luftën e Parë imperialiste Botërore, gjatë së cilës Fuqitë e Mëdha imperialiste dhe shtetet fqinje ballkanike e pushtuan atë ushtarakisht dhe rrezikuan ekzistencën e saj.

Tipari themelor i kësaj faze është lufta për të siguruar pavarësinë e tërësinë territoriale të shtetit shqiptar dhe rritja e lëvizjes popullore për bashkim kombëtar.

Një fazë të re shënojnë vitet 1921-1924. Ato janë vitet kur, me rimëkëmbjen e shtetit kombëtar shqiptar dhe me dëbimin e të huajve nga tokat e Shqipërisë, problemi themelor politik i vendit filloi të bëhej ai i demokratizimit të jetës së brendshme shtetërore e shoqërore, dhe kur lufta e masave popullore dhe e grupeve politike për zgjidhjen e këtij problemi u shndërrua në një revolucion demokratik.

Vitet 1925-1939, vitet e regjimit të Ahmet Zogut dhe të lëvizjes së gjerë popullore kundër këtij regjimi ndahen në tri faza. Nga këto e para (1925-1928) trajton vendosjen e republikës zogiste dhe politikën thellësisht antipopullore

e antikombëtare të saj, e dyta (1929-1935) përfshin vitet e krizës së thellë ekonomike e politike të monarkisë zogiste dhe qëndresën e masave të gjera popullore kundër shfrytëzimit të egër çifligaro-borgjez dhe faza e tretë lidhet me zgjerimin dhe ashpërsimin e luftës klasore dhe mbyllet me pushtimin fashist të vendit.

Pjesa e gjashtë i kushtohet Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare në vitet 1939-1944. Kjo është një etapë e re në historinë e Shqipërisë, sepse lëvizja për çlirimin kombëtar nga zgjedha e pushtuesve fashistë dallohet si nga përmbajtja e saj thellësisht revolucionare, ashtu edhe nga pikëpamja e organizimit dhe e përpjesëtimeve, e forcave lëvizëse, e rrugëve të ndjekura dhe e mjeteve të përdorura për të arritur qëllimin, të papara në luftërat çlirimtare të mëparshme.

Lufta Antifashiste Nacionalçlirimtare ndahet në tri faza, të cilat kanë veçoritë e tyre dalluese.

Faza e parë (1939-1941), përfshin fillimet e Lëvizjes Nacionalçlirimtare kundër pushtuesve fashistë italianë. Ajo karakterizohet nga përpjekjet e komunistëve për të mobilizuar masat popullore në luftën patriotike dhe për të krijuar Partinë Komuniste të Shqipërisë, përpjekje të cilat kurorëzohen me sukses. Në këtë fazë Lëvizja nuk ka një udhëheqje të mirëfilltë dhe s'ka marrë karakterin e një kryengritjeje të përgjithshme, të një revolucioni popullor.

Me krijimin e PKSh, më 8 Nëntor 1941, fillon një fazë e re e Luftës Nacionalçlirimtare kundër pushtuesve fashistë italianë e tradhtarëve të vendit.

Partia afirmohet brenda një kohe të shkurtër si udhëheqësja e vetme e kësaj lufte, e cila shndërrohet në një revolucion popullor. Nga nëntori 1941 deri në verë të vitit 1943 hidhen bazat për kryengritjen e armatosur e për organizimin e Ushtrisë së rregullt Nacionalçlirimtare, bëhet përgatitja morale-politike e përgjithshme e masave të popullit për luftën e armatosur çlirimtare. Populli bashkohet në një front të vetëm nacionalçlirimtar dhe hidhen themelet e pushtetit të ri popullor, të këshillave nacionalçlirimtarë.

Nga vera e vitit 1943 nis një fazë tjetër e Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare. Në këtë kohë kjo luftë ka marrë karakterin e kryengritjes së përgjithshme popullore. Organizohet Ushtria Nacionalçlirimtare si ushtri e rregullt e popullit shqiptar.

Kryengritja e përgjithshme, revolucioni popullor, marrin një zgjerim e thellim të mëtejshëm pas kapitullimit të Italisë fashiste në shtator 1943 dhe pushtimit të vendit nga Gjermania hitleriane.

Pushteti i këshillave nacionalçlirimtarë centralizohet e forcohet si pushteti i vetëm i popullit në Shqipëri. Bëhet një diferencim i thellë i forcave klasore politike të brendshme. Lëvizja revolucionare i shoshiti dhe i ndau ato në dy blloqe armiqësore. Nga njëra anë shumica dërrmuese e popullit e bashkuar në Frontin Nacionalçlirimtar nën udhëheqjen e PKSh, kurse nga ana tjetër klasat shfrytëzuese të çifligarëve e të borgjezisë reaksionare të bashkuara hapur me pushtuesit gjermanë, kundër Frontit Nacionalçlirimtar. Kjo fazë mbyllet me Kongresin I Antifashist Nacionalçlirimtar të Përmetit (maj 1944) që hedh themelet e shtetit të demokracisë popullore. Ushtria Nacionalçlirimtare shndërrohet plotësisht në ushtri të rregullt të popullit e të shtetit të ri shqiptar.

Muajt qershor-nëntor 1944 shënojnë fazën e fundit të luftës, atë të çlirimit të plotë të vendit. Ushtria Nacionalçlirimtare së bashku me popullin kryengritës hidhet në mësymje të përgjithshme, që përfundon me dëbimin e pushtuesve gjermanë dhe me asgjësimin e forcave reaksionare, pa qenë nevoja të vinin ushtritë aleate nga jashtë. Më 29 Nëntor 1944 triumfon revolucioni popullor, asgjësohet çdo sundim i huaj imperialist, njëkohësisht edhe sundimi politik çifligaro-borgjez.

*

* *

Gjatë përgatitjes së këtij vëllimi, për trajtimin marksist-leninist të proceseve ekonomike-shoqërore dhe të dukurive politike, ideologjike e kulturore, autorët dhe redaktorët janë mbështetur te veprat e klasikëve të socializmit shkencor: Marksit, Engelsit, Leninit, Stalinit, te materialet e Partisë së Punës së Shqipërisë, te veprat e shokut Enver Hoxha dhe të udhëheqësve të tjerë të Partisë sonë dhe të shtetit socialist shqiptar.

V.I.Lenini në një varg artikujsh të shkruar gjatë Luftës së Parë Botërore dhe në mbarim të saj argumentoi karakterin imperialist e grabitqar të kësaj lufte nga të dy blloqet ndërluftuese, si edhe të traktativave të paqes, që pasuan atë. Lenini shkruante se «nga një luftë imperialiste nuk mund të lindë veçse një paqe imperialiste». Ai është ndalur disa herë edhe mbi Shqipërinë dhe e ka renditur atë ndër ato vende, që më 1914-1918 u bënë objekt agresioni e dhune nga ana e fuqive imperialiste dhe që u shndërruan në «plaçkë tregu» nga këto fuqi.

Ngjarjet e rëndësishme të periudhës 1912-1924 janë analizuar në mënyrë të veçantë nga shoku Enver Hoxha në *Veprat* e tij. Shoku Enver Hoxha është ndalur posaçërisht në lëvizjen politike e shoqërore të Shqipërisë së Mesme në vitet 1914-1915, vlerësimi i së cilës kishte ngjallur diskutime në historianët shqiptarë.

Në studimin «Disa pikëpamje mbi kryengritjen e fshatarësisë së Shqipërisë së Mesme (1914-1915), të udhëhequr nga Haxhi Qamili» *(Vepra,* vëll. 23), shoku Enver Hoxha i bëri kësaj lëvizjeje një analizë të thellë shkencore duke argumentuar karakterin demokratik, antifeudal dhe antiimperialist të saj.

Studimi në fjalë ka një vlerë të madhe metodologjike për historianët që merren me lëvizjet fshatare. Në të analizohen në mënyrë dialektike e të gjithanshme faktorët ekonomikë, shoqërorë, politikë e kulturorë të brendshëm e të jashtëm që përcaktuan rrjedhën e kryengritjes dhe karakterin e saj për të dalë te përfundimi se: «Rebelizmi i udhëhequr nga Haxhi Qamili ishte një lufte klase e fshatarësisë së varfër dhe të mesme kundër klasës së feudalëve, pashallarëve, bejlerëve dhe agallarëve pronarë tokash e privilegjesh në përgjithësi». Kjo analizë dhe kritika kundër pikëpamjeve idealiste e reaksionare mbi këtë lëvizje ndihmon për të zbuluar shtrembërimet që i janë bërë historisë së traditave revolucionare të fshatarësisë sonë, për të kapërcyer njëanshmërinë e burimeve dhe për të mprehur mbi këtë bazë tendenciozitetin klasor të historiografisë sonë.

Me rëndësi është edhe trajtimi që u bëhet ngjarjeve që i paraprinë dhe e pasuan kryengritjen fshatare ku jepen një varg vlerësimesh të rëndësishme të këtyre ngjarjeve dhe të figurave të shquara të kësaj periudhe dhe ku vihen në dukje kufizimet e krerëve borgjezë patriotë lidhur me luftën klasore të fshatarësisë.

Në një studim tjetër të veçantë, «Influenca e Revolucionit të Madh Socialist të Tetorit në Shqipëri» (*Vepra*, vëll. 15), është vënë në dukje rëndësia ndërkombëtare e këtij revolucioni dhe jehona pozitive e aktive e ideve të tij në rritjen e lëvizjes revolucionare në Shqipëri.

Në shkrime të tjera e veçanërisht në raportin e mbajtur në Kongresin I të PKSh, shoku Enver Hoxha ka vënë në dukje karakterin kombëtar dhe antiimperialist të Kongresit të Lushnjës, i cili «u shpreh me forcë kundër imperializmit» dhe të luftës çlirimtare të Vlorës, në të cilën u shkruan «faqe të shkëlqyera heroizmi». Në trajtimin e këtyre dy ngjarjeve të mëdha, shoku Enver nxjerr në pah mobilizimin e masave popullore dhe rolin e përfaqësuesve

të tyre patriotë në denoncimin e planeve imperialiste dhe sigurimin e lirisë, pavarësisë dhe të tërësisë territoriale të shtetit shqiptar. Aty është dhënë ajo ide e rëndësishme për historiografinë tonë se popujt sado të vegjël që të jenë, kur bëjnë një luftë të drejtë e të vendosur revolucionare, janë në gjendje të maten me çdo armik dhe të sigurojnë fitoren.

Konceptin marksist mbi revolucionin demokratiko-borgjez, strategjinë e taktikën e partisë së proletariatit në këtë revolucion dhe përcaktimin e tipareve themelore që e dallojnë revolucionin borgjez nga revolucioni proletar i gjejmë të përpunuara në veprat e Leninit «Dy taktikat e socialdemokracisë në revolucionin demokratik», «Diktatura revolucionare demokratike e proletariatit dhe e fshatarësisë», «Revolucioni proletar dhe renegati Kaucki», etj. Tezat leniniste kanë shërbyer si bazë teorike për të vlerësuar drejt lëvizjen demokratike në Shqipëri, si dhe Revolucionin e Qershorit 1924.

Për këtë ngjarje jepen vlerësime të rëndësishme në shkrimet e ndryshme të shokut Enver Hoxha. Një rëndësi të madhe për historianët tanë ka përgjithësimi shkencor se lufta e klasave midis fshatarëve dhe çifligarëve përbënte boshtin e gjithë jetës së vendit dhe se zgjidhja e problemit të tokës kushtëzonte zgjidhjen e problemeve të tjera politike-shoqërore të kohës.

Një vend të veçantë zë në këto shkrime trajtimi i Revolucionit demokratiko-borgjez të Qershorit 1924. Historiografia jonë i ka bërë të vetat idetë themelore marksiste--leniniste të shokut Enver Hoxha mbi rolin vendimtar të masave dhe atë të demokratëve të shquar konsekuentë në fitoren e këtij revolucioni, mbi karakterin përparimtar të qeverisë demokratike që doli prej tij si «qeveria më përparimtare në Ballkan» në këtë periudhë, mbi luftën e shtresave demokratike të vendit për realizimin e programit qeveritar dhe thellimin e revolucionit etj. Nga analiza e shokut Enver Hoxha dalin edhe kufizimet e lëkundjet e krerëve të pavendosur, rrënjët klasore të tyre dhe faktorët e brendshëm e të jashtëm që përcaktuan dështimin e revolucionit.

Veprat e J. Stalinit dhe Gj. Dimitrovit, kushtuar analizës klasore të fashizmit dhe veçanërisht detyrave që i dilnin klasës punëtore në luftën kundër rrezikut fashist që filloi të rritej në vitet 20-30 të shek. XX në një varg shtetesh evropiane (J. Stalin, «Raport në Kongresin XVIII të Partisë Komuniste (b) të Bashkimit Sovjetik»; Gj. Dimitrov, «Gjendja në Ballkan dhe detyrat e federatës komuniste», «Imperializmi në Ballkan», si dhe vendimet e Kongresit VII të

Internacionales komuniste në vitin 1935) na ndihmojnë të kuptojmë karakterin e politikës së qeverisë fashiste italiane kundrejt Shqipërisë dhe të vlerësojmë drejt lëvizjen antifashiste të udhëhequr nga grupet komuniste.

Regjimi çifligaro-borgjez i A.Zogut dhe lëvizja demokratike, punëtore e komuniste dhe antifashiste që u zhvillua në vitet 1925-1939 janë trajtuar nga shoku Enver Hoxha në raportin e mbajtur në Kongresin I të PKSh, në librin «Kur lindi Partia» dhe në shkrime të tjera të tij. Analiza dhe vlerësimet e bëra në këto shkrime për regjimin zogist, forcat shoqërore dhe lëvizjet revolucionare antizogiste e antifashiste e në mënyrë të veçantë për rolin e komunistëve në këto lëvizje janë një bazë e rëndësishme për kuptimin e drejtë të përmbajtjes së kësaj etape historike.

Shoku Enver e karakterizon regjimin e Zogut si një regjim antipopullor dhe antikombëtar. Argumentimi shkencor i marrëdhënieve klasore dhe i luftës së klasave ka shërbyer si fill drejtues në tekst për të shpjeguar dukuritë politike e kulturore të kësaj periudhe dhe për të bërë dallimin midis forcave përparimtare dhe atyre reaksionare e antikombëtare.

Në këto shkrime u kushtohet vëmendje edhe analizës së natyrës e politikës agresive e grabitqare të imperializmit fashist italian, gjë që ndihmon për të kuptuar drejt atë që fshihej pas «miqësisë italo-shqiptare».

Një vend të rëndësishëm në historinë politike e shoqërore të kësaj periudhe zënë lëvizjet popullore antizogiste, lëvizja punëtore dhe ajo komuniste. Me trajtimin e hollësishëm që u bëhet këtyre lëvizjeve nga shoku Enver, historiografia jonë ka në dorë një material me vlerë të madhe si për interpretimet e drejta të tyre, ashtu edhe për të dhënat dokumentare që ka në të.

Burime të çmuara dhe njëkohësisht udhërrëfyese për trajtimin e historisë së Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare përbëjnë shkrimet e shokut Enver Hoxha të hartuara në vitet 1942-1944 (të botuara në vëll. I dhe II të *Veprave).* Problemeve të Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare shoku Enver Hoxha u është kthyer në shumë raste në veprat e tij të mëvonshme e në mënyrë të veçantë në raportet e mbajtura në Kongresin I të PKSh (1948, vëll. 5), në mbledhjen solemne me rastin e 10-vjetorit të PPSh (1951, vëll. 8), në Kongresin III të Frontit Demokratik të Shqipërisë (1955, vëll. 12), në mbledhjen solemne kushtuar 20-vjetorit të Çlirimit të atdheut (1964, vëll. 28), në Kongresin IV të Frontit Demokratik (Raporte e fjalime 1967-1968), në kujtimet e shënimet historike: «Mbi themelimin e Rinisë Komuniste Shqiptare» (1976), «Konferenca e Pezës, ngjarje e madhe histori-

ke» (1977), «Kur lindi Partia» (1981), «Rreziku anglo-amerikan për Shqipërinë» (1982), «Titistët» (1982) etj.

Veprat e shokut Enver Hoxha për Luftën Antifashiste Nacionalçlirimtare kanë vlera të jashtëzakonshme politike, ideologjike, teorike-shkencore për historinë e saj.

Veprat e tij të kohës së luftës, si shkrime të themeluesit dhe udhëheqësit kryesor të Partisë e të Luftës Nacionalçlirimtare janë në radhë të parë dokumente burimore. Në to mishërohet vija e përgjithshme, strategjia dhe taktika e Partisë, përpjekjet e saj për zbatimin e vijës. Në to pasqyrohet veprimtaria e Frontit, e Ushtrisë dhe e Pushtetit Nacionalçlirimtar, si dhe ngjarjet e mëdha të kohës.

Në këto vepra shoku Enver Hoxha ka bërë njëkohësisht përgjithësime teorike nga analiza e situatave, e ngjarjeve, e dukurive dhe e vendimeve, si edhe e përvojës revolucionare që grumbullohej në valën e luftës së Partisë e të masave popullore. Por përgjithësime teorike-shkencore më të plota të kësaj përvoje për problemet themelore të Luftës Nacionalçlirimtare, ai ka bërë në veprat e shkruara pas Çlirimit.

Pa u mbështetur fort në këto vepra nuk mund të hulumtohet e të shkruhet historia e Partisë dhe e Shqipërisë për periudhën e Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare.

Në të njëjtën kohë, historiografia në përgjithësi, e veçanërisht e kësaj periudhe, nxjerr mësime të rëndësishme të karakterit metodologjik. Këto vepra janë model i trajtimit marksist-leninist të përvojës konkrete historike, shembull i zbatimit të materializmit dialektik e historik në shkencat shoqërore dhe në mënyrë të posaçme në shkencat historike.

Në analizat e përgjithësimet që shoku Enver Hoxha u bën ngjarjeve, dukurive, fakteve të kohës, shikojmë se si politikën e Partisë dhe veprimtarinë revolucionare të saj, të Frontit, të Ushtrisë, të Pushtetit Nacionalçlirimtar e ka karakterizuar parimësia proletare, se si çdo detyrë, zgjidhja e çdo problemi të revolucionit, është vlerësuar nga pozita klasore proletare. Parimësia proletare, shikimi i gjërave nga këndvështrimi klasor ka siguruar që udhëheqja e Luftës Nacionalçlirimtare të përcaktojë drejt qëllimet dhe detyrat programore të kësaj lufte, të mos bjerë në oportunizëm, në pragmatizëm e subjektivizëm, të ketë gjithnjë të qartë perspektivën, të orientohet drejt në situatat e ndërlikuara, të shkatërrojë ndërhyrjet e jashtme në punët e brendshme të saj e të mos mashtrohet nga frazeologjia «revolucionare» e udhëheqjes revizioniste jugosllave, nga deklaratat e premtimet e rreme të saj, sidomos të anglo-

-amerikanëve. Ajo ka mundur kështu të kapërcejë vështirësitë që rridhnin nga mpleksja e revolucionit kombëtar me revolucionin shoqëror dhe nga gjendja e prapambetur e vendit, duke mundur të zbatojë me besnikëri e shpirt krijues mësimet e mëdha marksiste-leniniste të revolucionit.

Në interpretimet e përgjithësimet teorike-shkencore të shokut Enver Hoxha mishërohet parimi i rolit vendimtar të masave në revolucion dhe i rolit të pazëvendësueshëm të Partisë Komuniste, si udhëheqësja e vetme e Luftës Nacionalçlirimtare. Aty vërtetohet se si udhëheqësja e vetme e klasës punëtore është një kusht i domosdoshëm për të siguruar pjesëmarrjen e gjerë të masave në luftën çlirimtare dhe shpërthimin në shkallën më të lartë të forcës dhe energjive krijuese të tyre. Kjo kushtëzoi bashkimin e fortë dhe të qëndrueshëm të popullit rreth Partisë Komuniste, ndërgjegjen e lartë të masave në luftë, organizimin e përsosur të tyre, bindjen e thellë në fitore dhe vendosmërinë për arritjen e saj.

Në analizat dhe përgjithësimet e çështjeve të mëdha të revolucionit, si edhe të formave të luftës çlirimtare e të organizimit të masave në këtë luftë, siç janë Fronti Nacionalçlirimtar, këshillat nacionalçlirimtarë, Ushtria Nacionalçlirimtare, spikat zgjidhja krijuese origjinale në përputhje me parimet revolucionare marksiste-leniniste, me kushtet konkrete të brendshme e të jashtme, me traditat popullore; aty del e reja, pasurimi që i ka sjellë Partia e Punës e Shqipërisë teorisë marksiste-leniniste të revolucionit.

Ndër çështjet e mëdha të revolucionit që trajtohen në veprat e shokut Enver Hoxha, rëndësi të posaçme nga pikëpamja metodologjike ka trajtimi i marrëdhënieve të udhëheqjes së Luftës Nacionalçlirimtare e të popullit kryengritës shqiptar me aleatët e jashtëm. Aty gjen zbatim parimi revolucionar i rolit vendimtar të faktorit të brendshëm në raport me faktorin e jashtëm që luan rol ndihmues.

Nga ky parim buron politika konsekuente e mbështetjes në forcat e veta që ka ndjekur Partia, pa nënvleftësuar mbështetjen e fuqishme të forcave liridashëse e përparimtare botërore. E udhëhequr nga kjo politikë, udhëheqja e Luftës Nacionalçlirimtare, duke luftuar për vëllazërimin e popujve në luftë kundër të njëjtit armik, fashizmit, nuk priti që lirinë t'ia sillnin popullit shqiptar të tjerët nga jashtë, por e mësoi popullin se liria nuk dhurohet, se ajo fitohet me gjak e sakrifica.

Një rëndësi të madhe për historinë e revolucionit po-

pullor në vendin tonë kanë mësimet e shokut Enver Hoxha lidhur me metodën dialektike të trajtimit të saj: «... Duhet thënë se recetat, skemat dhe «normat» e vendosura që më parë, — shkruan ai, — dëmtojnë shumë, ashtu si në fakt kanë dëmtuar... historia e revolucionit tonë popullor nuk mund të shkruhet në bazë të disa normave të dhëna, skemave, kallëpeve. Ky është një trajtim i përciptë dhe jo shkencor i sendeve, një largim nga realiteti objektiv. Studioni me kujdes faktet e ngjarjet, dokumentet dhe fenomenet e ndryshme, i analizoni ato në bazë të metodës dialektike marksiste dhe do të shikoni se Partia jonë ka zbatuar në një mënyrë krijuese mësimet e Leninit dhe të Revolucionit të Madh Socialist të Tetorit në kushtet konkrete të vendit tonë» (*Vepra*, vëll. 23).

Shoku Enver Hoxha kritikon edhe subjektivizmin dhe çdo shkelje të parimeve metodologjike marksiste-leniniste në trajtimin e ngjarjeve, të dukurive e problemeve të luftës. «... Lufta, — mëson ai, — ka pasur edhe heroizma, ka pasur edhe fitore, por ka pasur edhe dështime... Lufta që bëri Partia dhe populli ishte shumë e vështirë. Askush të mos kujtojë se këto fitore u arritën me lehtësi. Përkundrazi, ato u arritën me vuajtje, me pjekuri, me sakrifica përpara plumbave, dredhive dhe politikës djallëzore të armikut». Prandaj, vazhdon ai, «kurdoherë duhet shikuar realiteti, ndryshe brezat që vijnë pas nesh nuk mund të përcaktojnë mirë peshën e rëndë dhe sakrificat që bënë populli dhe Partia për të krijuar këtë realitet që ekziston sot, socializmin» («Kur lindi Partia»).

Një vlerë të veçantë për periudhën e Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare kanë edhe materialet e tjera të PPSh.

*
* *

Burimet për periudhën që përfshin ky vëllim janë kryesisht me origjinë shqiptare. Këto në pjesën më të madhe janë ende të pabotuara dhe gjenden në arkivat e Tiranës — Arkivi Qendror Shtetëror (AQSh), Arkivi Qendror i Partisë së Punës së Shqipërisë (AQ i PPSh), dhe Arkivi i Ministrisë së Mbrojtjes Popullore (AMMP).

Vendin kryesor e zënë aktet e dala nga veprimtaria e administratës shtetërore, qendrore e lokale, të bashkive, të gjyqeve etj., të cilat ruhen në AQSh. Dokumente me rëndësi që plotësojnë të dhënat e fondeve të administratës shtetërore gjenden në fondet personale të aktivistëve të

lëvizjes kombëtare ose në ato të organizatave politike të kohës brenda e jashtë vendit, siç janë: Komiteti «Mbrojtja kombëtare e Kosovës», «Konferenca e Paqes», «Bajram Curri», etj.

Për veprimtarinë e grupeve komuniste dhe për vitet 1939-1944 fonde të rëndësishme dokumentesh të këtyre grupeve, të organeve të PKSh e të pushtetit popullor si edhe të formacioneve të ndryshme ushtarake e të Shtabit të Përgjithshëm të Ushtrisë Nacionalçlirimtare ruhen në AQ të PPSh dhe në AMMP. Në këto arkiva dhe në AQSh gjenden edhe fonde dokumentesh, ndonëse të cunguara, të administratës italiane e gjermane të pushtimit, të administratës së qeverisë kuislinge si dhe të organizatave tradhtare Balli Kombëtar, Legaliteti, etj.

Krahas fondit dokumentar shqiptar janë shfrytëzuar edhe materiale dokumentare të huaja, të riprodhuara nga arkivat austro-hungareze, italiane, gjermane, franceze, jugosllave, etj., të cilat plotësojnë ku më shumë e ku më pak zbrazëtitë e dokumentacionit vendas dhe hedhin dritë si mbi gjendjen ekonomike-shoqërore e ngjarjet politike të vendit, ashtu edhe mbi politikën e pushtuesve dhe mbi qëndrimin e Fuqive të Mëdha e të shteteve fqinje ndaj Shqipërisë dhe çështjes shqiptare. Këto materiale gjenden në Arkivin e Institutit të Historisë pranë Akademisë së Shkencave të RPS të Shqipërisë dhe në AQSh.

Nga materiali dokumentar vendas për pjesën e parë të këtij vëllimi (1912-1939) janë bërë pak botime. Para Çlirimit janë botuar pa ndonjë kriter shkencor, pak dokumente të administratës shtetërore. Ndër to vlejnë të përmenden memorandumet dhe notat e paraqitura Konferencës së Paqes nga delegacioni i qeverisë së Durrësit në periudhën 1919-1920 (shtypur në dy libra të vegjël më 1919 dhe 1921), procesverbalet e bisedimeve të Parlamentit Shqiptar për vitet 1920-1924, përmbledhje ligjesh e rregulloresh të shtetit shqiptar si dhe përmbledhje qarkoresh e statistikash të disa ministrive për vitet 1920-1939.

Pas Çlirimit, me krijimin e Arkivit Qendror Shtetëror dhe të një vargu institucionesh shkencore, filloi edhe botimi me sistem i dokumenteve historike. Botimet e deritanishme kanë qenë përmbledhje dokumentesh me karakter tematik; në to janë përfshirë jo vetëm fondet e administratës shtetërore, por edhe fonde të tjera. Disa dokumente janë botuar me raste jubilesh të ngjarjeve e personaliteteve historike nëpër faqet e revistave, kryesisht në «Studime historike», të tjerat kanë dalë në botime të veçanta. Dy botime janë bërë më 1959 dhe më 1963 nga Drejtoria e Përgjithshme e AQSh,

të cilat përmbledhin dokumente e materiale historike mbi veprimtarinë e qeverisë së përkohshme të Vlorës (1912-1914), përgatitur nga Dhimitër Kotini, Xhavit Struga, Fane Veizi, Mediha Shuteriqi, Kleanthi Dedi, dhe mbi luftën e popullit shqiptar për liri e demokraci në vitet 1917-1941, përgatitur nga Veli Dedi, Xhavit Struga, Fane Veizi dhe Mediha Shuteriqi (Jasa). Një botim tjetër është përgatitur nga Instituti i Historisë në bashkëpunim me Arkivin Qendror Shtetëror. Në të përmblidhen (në dy vëllime, botuar më 1975 e 1976) dokumente për luftën e popullit shqiptar për çlirim kombëtar në vitet 1918-1920 përgatitur nga Muin Çami, Hidajete Luga (Bejtja), në bashkëpunim me Dhimitër Andonin, Mediha Shuteriqin dhe Zekiria Rexhën. Në vëllime më vete janë përfshirë dokumente mbi jetën dhe veprimtarinë e Avni Rustemit (1974) përgatitur nga Mihallaq Pela e Hidajete Luga (Bejtja) dhe të Halim Xhelos (1975) përgatitur nga Viron Koka dhe Sazan Xhelo.

Më të shumta e me një rëndësi të veçantë janë botimet dokumentare për pjesën e dytë të këtij vëllimi, për Luftën Antifashiste Nacionalçlirimtare. Të tilla janë: «Dokumente kryesore të PPSh» (vëll. I-VI, 1960-1979), «Dokumente të organeve të larta të pushtetit revolucionar nacionalçlirimtar (1942-1944)», «Dokumente të Shtabit të Përgjithshëm dhe të Komandës së Përgjithshme të Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare», «Thirrje dhe trakte të Partisë Komuniste të Shqipërisë» etj.

Materiale të çmuara kanë dhënë me kujtimet e tyre udhëheqës e pjesëmarrës të Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare që janë botuar ose grumbulluar në çdo rreth nga komitetet e veteranëve dhe nga muzetë lokale. Materiale me interes që e pasurojnë fondin memorialistik të Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare na japin kujtimet e shokut Shefqet Peçi, botimi në seri «Veteranët tregojnë» etj.

Edhe dokumentacioni i huaj që i takon periudhës që përfshihet në këtë vëllim është botuar vetëm pjesërisht.

Një burim me interes përbëjnë botimet zyrtare të akteve diplomatike të Fuqive të Mëdha. Ndër to botimi gjerman, sovjetik dhe francez arrin deri në vitin 1914, botimi italian arrin me ndërprerje deri në vitin 1943, botimi i dokumenteve diplomatike angleze përfshin vitet 1919-1939. Për botimet zyrtare të koleksioneve të shteteve borgjeze, duhet thënë se, në përgjithësi, duke i seleksionuar materialet, janë lënë jashtë dokumente tepër sekrete, komprometuese për politikën e shteteve imperialiste, gjë që ka shpënë në paraqitjen e shtrembëruar të disa ngjarjeve historike.

Kjo vlen në mënyrë të veçantë për periudhat më të afërme.

Vitet e fundit janë botuar nga Akademia Hungareze e Shkencave procesverbalet e Këshillit të Ministrave të Vjenës (1966), që përmbajnë materiale me vlerë për politikën shqiptare të Austro-Hungarisë gjatë Luftës I Botërore.

Materiale të Konferencës së Paqes (memorandume, raporte, nota etj.) që interesojnë problemin shqiptar ka edhe në përmbledhje të veçanta dokumentesh të botuara nga diplomatë të ndryshëm e pjesëmarrës të kësaj konference. Këtu mund të përmenden Adriatikus (Adriaticus 1920), A. Xhanini (A. Giannini, 1922). Për periudhën 1921-1939 disa të dhëna në lidhje me çështjen shqiptare japin edhe botimet zyrtare të Lidhjes së Kombeve. Një varg materialesh me rëndësi për marrëdhëniet italo-shqiptare në pragun e pushtimit italian të Shqipërisë dhe për vetë pushtimin e jehonën e tij japin «Arkivat sekrete të ish-ministrit të Jashtëm italian G. Çiano (Ciano)».

Ndonëse të një rëndësie të dorës së dytë në krahasim me materialet arkivore, si burime me interes për historinë e vendit kanë shërbyer kujtimet e personaliteteve të huaja politike të lidhur me një mënyrë ose me një tjetër me çështjen shqiptare. Në mënyrë të veçantë duhen përmendur personalitetet fashiste: G. Çiano (1947), A. Guarilia (Guariglia, 1950), P. Kuaroni (Quaroni, 1956) dhe F. Jakomoni (Jacomoni, 1965). Në këto kujtime, thellësisht tendencioze autorët e zbukurojnë politikën imperialiste italiane duke e paraqitur atë si një politikë «qytetëruese» për të «mirën» e popullit shqiptar ndërsa veten e tyre si ithtarë të «miqësisë» me Shqipërinë e «të ruajtjes» së pavarësisë së saj. Një material shumë të rëndësishëm përmban arkivi i legatës italiane në Shqipëri, i cili ruhet pjesërisht në AQSh.

Burim me vlerë për historinë e viteve 1912-1939 është edhe shtypi periodik e sidomos ato organe që përfaqësojnë forcat përparimtare të vendit.

Për vitet 1912-1920, kur detyra kryesore e popullit shqiptar ishte lufta për të mbrojtur pavarësinë dhe tërësinë tokësore të shtetit shqiptar, shtypi ndihmon për të ndjekur veçanërisht politikën e qeverisë së përkohshme të Vlorës («Përlindja e Shqypënisë»), programin politik antiimperialist të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare dhe rrymat politike në gjirin e kësaj lëvizjeje, «Atdheu», «Liri e Shqipërisë», «Taraboshi» e në mënyrë të veçantë «Populli», «Dielli», «Koha», «Drita», Biblioteka «Zëri i Shqipërisë», «L' Albanie», etj.

Për vitet 1921-1924, shtypi jep të dhëna me interes që lidhen me pikëpamjet e klasave, shtresave dhe grupeve të

ndryshme të shoqërisë shqiptare, me luftën e tyre politike e shoqërore për demokratizimin e jetës së vendit. Ndërmjet organeve të shumta të kësaj periudhe kanë rëndësi para së gjithash ato që u dalluan për frymën e tyre demokratike e revolucionare si «Atdheu», «Drita», «Politika», «Koha», «Ku vemi», «Shkumbini», «Shqiptari i Amerikës», «Bashkimi», etj.

Gjatë regjimit zogist vlera burimore e organeve të shtypit të botuara në Shqipëri bëhet më e diferencuar. Shtypi zyrtar ose gjysmëzyrtar kishte karakter thjesht propagandistik dhe apologjetik. Por, në këto vite, luftën për demokracinë, ndonëse nën censurë, e vazhduan «Bota e Re», «Rilindja», ndërsa jashtë vendit «Liria Kombëtare», «Populli» e «Sazani». Një vend veçanërisht të rëndësishëm për historinë e lëvizjes komuniste të këtyre viteve kanë organi klandestin i Grupit Komunist të Korçës «Përpara» dhe ai i Grupit Komunist të Shkodrës «Buletini jeshil».

Një vlerë të madhe dokumentare marrin organet e shtypit të PKSh, të pushtetit nacionalçlirimtar, të organizatave të Rinisë e të Gruas Antifashiste dhe të formacioneve partizane gjatë Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare. Gazetat «Zëri i popullit», «Bashkimi», «Kushtrimi i Lirisë», «Gruaja shqiptare», organet e formacioneve luftarake si «Gazetat e xhepit», japin jo vetëm vijën politike e qëndrimet e PKSh ndaj problemeve të Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare, por edhe një informacion me vlerë për ngjarjet.

Këto organe u bënë tribunë e mendimit revolucionar politik e shoqëror shqiptar në këto vite.

*

* *

Për përgatitjen e këtij vëllimi autorët dhe redaktorët janë mbështetur edhe në një literaturë historiografike relativisht të pasur. Për periudhën në fjalë kanë shkruar si autorë shqiptarë, ashtu edhe të huaj, më pak para Luftës II Botërore e më tepër pas saj.

Gjatë periudhës së Paraluftës, vëmendja e studiuesve shqiptarë për problemet ekonomike të Shqipërisë ka qenë e pakët. Studimet e para në këtë drejtim dolën gjatë viteve 30. Midis tyre ka vepra me karakter informues për sferën ekonomike e financiare, siç është ajo e H.Shkozës

(1935). Por ka punime që përmbajnë një ton kritik për politikën ekonomike e financiare të regjimit zogist. Të tilla janë për shembull dy punimet e Dh. Paskos njëra në shqip (1932), tjetra rumanisht (1936) që merren me problemin e Bankës Kombëtare të Shqipërisë. Ndër punimet e këtyre viteve shquhen sidomos për karakterin shkencor dy studimet gjermanisht të D. Zavalanit kushtuar njëra gjendjes bujqësore të Shqipërisë (1938), tjera gjendjes së çmimeve bujqësore (1939), në të cilat autori bën përpjekje për të zbuluar rrënjët e prapambetjes së bujqësisë shqiptare.

Gjatë viteve 30 në literaturën publicistike shqiptare filluan të dukeshin përpjekjet e para për të kapërcyer atë mënyrë shumë të kufizuar të të kuptuarit të ngjarjeve historike që ishte karakteristike për historiografinë borgjeze shqiptare dhe të huaj. Këto përpjekje ishin padyshim, ndikim i ideve marksiste që filluan të depërtonin në mendimin politik e shoqëror shqiptar. Ky ndikim shihet në faktin që për herë të parë rrihen brenda vendit (sidomos «Bota e Re») dhe në shtypin e emigracionit politik përparimtar (sidomos «Liria Kombëtare) — për aq sa kjo ishte e mundur në kushtet e censurës së rreptë dhe për aq sa e lejonte këtë karakteri publicistik i botimeve — probleme historike me karakter ekonomiko-shoqëror, siç ishte problemi i rrënjëve historike të çështjes agrare në Shqipëri, i rrugës së formimit të klasës dhe të pronës së madhe feudale, i pozitës ekonomike-shoqërore të klasave e grupeve të ndryshme të shoqërisë shqiptare.

Problemeve ekonomike të periudhës që trajton ky vëllim historiografia shqiptare e viteve të pushtetit popullor ka filluar t'u kushtojë një kujdes gjithnjë më të madh. Autorë të ndryshëm si: D.Rusi (1960), H.Mara (1963), K.Frashëri (1964), A. Haxhi (1964), M. Belegu (1964, 1978), T. Kareco (1965), V. Misja (1968), K. Zoga (1973), N. Boçari (1973), B. Çiraku (1974), S. Hilmia (1975) kanë trajtuar aspekte të veçanta të zhvillimit ekonomik e shoqëror të vendit, ndërsa I. Fishta dhe V. Toçi me studimet e tyre të botuara gjatë dhjetë vjetëve të fundit, të mbështetura mbi një material të pasur dokumentar kanë hedhur dritë mbi gjendjen ekonomike të Shqipërisë dhe mbi depërtimin e kapitalit të huaj në Shqipëri gjatë kësaj periudhe. Në këto punime janë vënë në dukje faktorët e brendshëm e të jashtëm negativë të zhvillimit të vendit siç ishin mbeturinat e marrëdhënieve feudale, politika antipopullore dhe antikombëtare e regjimit zogist, karakteri skllavërues i kapitaleve e koncesioneve të huaja, shfrytëzimi i egër i fshatarëve e punëtorëve nga ana e çifligarëve dhe e borgjezisë të cilën e

thelloi më tepër regjimi ekonomik shtypës e shfrytëzues i pushtuesve italianë e gjermanë gjatë Luftës II Botërore, etj., faktorë këta që përcaktuan prapambetjen e përgjithshme të vendit. Megjithatë, në këtë fushë mbetet ende mjaft për të bërë në drejtim të studimeve monografike të thelluara të proceseve ekonomike e shoqërore që do të shërbejnë si bazë për një trajtim e interpretim më të saktë të dukurive superstrukturore të kësaj periudhe.

Për historinë politike të etapës 1912-1939 literatura historike shqiptare dhe e huaj është më e pasur. Megjithatë vlera e kontributi i historiografisë shqiptare të para Çlirimit dhe të historiografisë së huaj në përgjithësi janë të kufizuara si për shkak të tematikës së ngushtë, ashtu edhe për shkak të tendenciozitetit të autorëve.

Para Çlirimit, nga autorët shqiptarë nuk janë trajtuar ngjarjet themelore të periudhës si Kongresi i Lushnjës e Lufta e Vlorës, Revolucioni i Qershorit 1924, lëvizjet popullore antizogiste dhe antifashiste jo vetëm sepse nuk kishte kuadro të përgatitura historianësh, por edhe sepse regjimi zogist në fuqi nuk lejonte të trajtoheshin tema të tilla. Edhe në qoftë se për këto tema u shkrua diçka, ajo ishte shumë e përgjithshme dhe e paraqitur në mënyrë të shtrembëruar. Ajo nuk ishte një histori e popullit shqiptar, një histori e luftës së tij antiimperialiste dhe e përpjekjeve të masave popullore dhe të forcave përparimtare shqiptare, për vendosjen e rendit demokratik, por një apologji për A.Zogun, një heshtje gati e plotë për agresivitetin dhe qëndrimin antishqiptar të Italisë imperialiste dhe një hymnizim i luftës së forcave reaksionare kundër demokracisë siç janë punimet e T.Selenicës (1928), S.Vuçiternit (1937), K.Dakos (1937), T.Toçit (1938), etj.

Megjithatë, mund të përmenden disa botime me interes të autorëve shqiptarë të shkruara jo në periudhën e regjimit zogist. Këto janë veprat e S.Hallkokondit (1923) dhe të N.Ivanajt (1943), të cilat, ndonëse titullohen «Histori e Shqipërisë së re», përfshijnë një periudhë të kufizuar, afërsisht dhjetë vjetët e para të jetës shtetërore të saj dhe kanë karakter kryesisht memorialistik. Merita e S.Hallkokondit qëndron në faktin se ai, duke u mbështetur në kujtimet dhe shënimet e tij, e përshkruan në përgjithësi drejt rritjen e lëvizjes kombëtare kundër pushtuesve italianë. Ai mban gjithashtu një qëndrim kritik edhe ndaj veprimtarisë së qeverisë së përkohshme të Durrësit, por pa hyrë në analizën e kësaj veprimtarie. Një pozitë kritike ndaj kësaj qeverie dhe veçanërisht ndaj qëndrimit antikombëtar të përfaqësuesve të kishës katolike mban edhe N.Ivanaj.

Këtu qëndron merita kryesore e këtij të fundit, i cili mbështetet po ashtu në kujtimet dhe artikujt e tij publicistikë. Me interes për të dhënat është edhe historia kronikale e qarkut të Korçës e P.Harizit (1919) që përfshin vitet 1913--1919. Të dhënat e tij, megjithëse kufizohen vetëm në një rreth, kanë rëndësi për faktin se gjatë Luftës I Botërore lëvizja kombëtare në Korçë ishte mjaft e gjerë dhe arriti rezultate të rëndësishme.

Me rëndësi për vlerësimet që i bëjnë gjendjes ekonomike-shoqërore e politike dhe luftës antiimperialiste, lëvizjeve demokratike e antizogiste të popullit shqiptar janë edhe dy broshurat «Nga triumfi i «Legalitetit» në revolucionin popullor» dhe «Shpëtimi i fshatarësisë» të botuara nga Komiteti i Çlirimit Nacional. Këto kontribute sado të vogla, të autorëve përparimtarë shqiptarë, ishin një kundërvënie ndaj historiografisë reaksionare zogiste dhe njëkohësisht pararendëse të historiografisë marksiste-shqiptare të pas Çlirimit.

Literatura e huaj mbi historinë politike të Shqipërisë në vitet 1912-1939 është më e pasur se ajo shqiptare para Çlirimit. Në shumicën e tyre autorët e huaj janë marrë kryesisht me marrëdhëniet ndërkombëtare të Shqipërisë.

Me çështjen shqiptare në arenën ndërkombëtare në vitet 1912-1914 sidomos në Konferencën e Ambasadorëve të Londrës janë marrë E. Helmiraih (Helmreich, 1935) dhe A.Pribram (1920) të cilët e shikojnë çështjen shqiptare vetëm si një problem të diplomacisë, në funksion të politikës ballkanike të Austro-Hungarisë. E. Stiknej (Stickney, 1926) nga ana e tij e trajton në mënyrë të shtrembëruar, në favor të shovinizmit grek historinë e marrëdhënieve greko-shqiptare në vitet 1912-1914. Bën përjashtim D.Tucoviç (1914), i cili duke trajtuar marrëdhëniet serbo-shqiptare kritikon ashpër politikën pushtuese të borgjezisë serbe, denoncon barbarizmat e ushtrisë serbe më 1913 në kurriz të popullsisë shqiptare duke mbrojtur interesat e vërteta të proletariatit dhe të popujve ballkanikë. Po kështu E. Durham (1914-1920) në librat dhe artikujt e saj mbi luftën e Shkodrës më 1912-1913 dhe mbi politikën e Fuqive të Mëdha dhe të shteteve fqinje lidhur me Shqipërinë e kufijtë e saj i trajton problemet me objektivitet dhe me simpati për popullin shqiptar.

Autorët borgjezë italianë të periudhës midis dy luftërave botërore, janë marrë kryesisht me marrëdhëniet italo--shqiptare dhe në shumicën dërrmuese të tyre i kanë trajtuar këto marrëdhënie nga pozitat dhe interesat e politikës së Italisë fashiste. Duke u nisur nga e ashtuquajtura ne-

vojë e «ekuilibrit të forcave» dhe e «sigurimit» të Italisë në Adriatik, A. Xhanini (1940), Di Çezaro (Di Cesaro) etj. janë përpjekur ta përligjin politikën agresive të Italisë në Shqipëri në vitet 1914-1920; veprimtarinë e pushtuesve italianë e kanë paraqitur madje si «mirëbërëse» e «qytetëruese». Këta autorë nuk mund të mos e përmendnin qëndresën e armatosur të popullit shqiptar kundër pushtuesve italianë më 1920. Por shkaqet e vërteta që shpunë në këtë luftë antiimperialiste ata ose nuk i kanë vënë në dukje, ose i kanë shtrembëruar. Di Çezaro e të tjerë si B. Kanilia (Caniglia, 1925), E. Graseli (Grasselli), shkakun që e detyroi popullin shqiptar të ngrinte atëherë armët nuk e gjejnë në synimet grabitqare të imperialistëve italianë në Shqipëri dhe të këmbënguljes së tyre për t'i vënë ato në jetë, por në politikën «e gabuar» ndaj problemit shqiptar të qeverisë së F.Nitit. Sipas tyre, Lëvizja Kombëtare Shqiptare u drejtua kundër pushtuesve italianë vetëm atëherë kur gjatë Konferencës së Paqes Italia hyri në pazarllëqe me fqinjët ballkanike për copëtimin e Shqipërisë dhe në korrik të vitit 1919 nënshkroi marrëveshjen me Greqinë. Kjo është quajtur prej tyre si një tërheqje «e përkohshme» e Italisë nga politika e saj gjoja tradicionale e miqësisë shekullore dhe e ruajtjes së pavarësisë së Shqipërisë.

Në të vërtetë lufta politike e forcave kombëtare shqiptare kundër pushtuesve italianë filloi qysh kur këmba e tyre shkeli në Vlorë në fund të vitit 1914. Përveç kësaj, këta autorë italianë, për të «mbrojtur» prestigjin e ushtrisë së tyre agresore e pushtuese nga disfata që pësoi në Vlorë më 1920, i nënvleftësojnë rezultatet e luftës së vendosur antiimperialiste të popullit shqiptar. Kështu, të nisur nga pozita nacionaliste e nga një krenari kombëtare boshe, dështimet e italianëve në këtë luftë ata ua atribuojnë vetëm «gabimeve» të komandës ushtarake dhe veçanërisht qëndrimit të qeverisë italiane të Xholitit, që iu nënshtrua lëvizjes revolucionare të proletariatit italian.

Autorët italianë të periudhës midis dy luftërave që janë marrë me marrëdhëniet italo-shqiptare, kanë qenë më shumë politikanë, ushtarakë dhe më pak historianë. Ndër historianët mund të përmendet G.Salvemini, i cili ka trajtuar marrëdhëniet e jashtme të Italisë fashiste (1953). Botimet e tij ai i ka bërë jashtë vendit,në emigracion, dhe si antifashist që ishte e ka demaskuar politikën agresive të Italisë së Musolinit. Në këtë drejtim ato kanë mjaft vlerësime objektive. Megjithatë këtë demaskim ai e ka bërë duke u nisur jo nga pozita revolucionare por pacifiste borgjeze.

Të tjerë G. Tralia, (Traglia, 1930), A. Xhanini dhe I. Xingareli (Zingarelli, 1938) e kanë quajtur politikën ekspansioniste të Italisë në Shqipëri si një gjë krejt të natyrshme e pozitive që diktohej gjoja jo vetëm nga faktorë historikë e gjeografikë, por edhe nga nevoja e sigurimit të interesave reciproke të të dy vendeve. Edhe regjimin reaksionar zogist këta autorë e paraqitin si një regjim përparimtar e reformator. Pikëpamjet e këtyre autorëve fashistë i kanë përkrahur autorë austriakë e gjermanë si A. Rappaport (1927, 1928), R. Bushxantner (Busch-zantner, 1933, 1939), L. Luz (Loose, 1936), të cilët gjithashtu e quajnë depërtimin italian në Shqipëri si krejt të natyrshëm dhe të domosdoshëm. Ndërhyrjen, imperialiste e përligjin në veprat e tyre edhe L. Makas (Maccas, 1921), D. Nikoliç (1926), etj., ndërsa francezët K. Shandan (Chandan, 1937), J. Ansel (1928) etj. e kanë parë pozitën e Shqipërisë nën prizmin e politikës franceze që e konsiderojnë gjoja shpëtimtare për Ballkanin. Këta e kritikuan politikën ekspansioniste të Italisë në Shqipëri për të mbështetur, ndonëse jo drejtpërdrejt, hegjemoninë franceze në Evropën Juglindore.

Përpjekjet më serioze për të trajtuar në një kuadër sintetik historinë e Shqipërisë dhe veçanërisht atë pas vitit 1912, janë bërë nga J. Suajer (Swire, 1929), R. Bernar (Bernard, 1935), A. Simonar (Simonard, 1942), të cilët kanë vlerësuar krahas faktorit të jashtëm edhe faktorin e brendshëm, veprimtarinë e vetë popullit shqiptar. Këta autorë historinë e brendshme të vendit e kanë pasqyruar më dobët se historinë e marrëdhënieve ndërkombëtare dhe nuk kanë qenë në gjendje të dallonin qartë rrymat politike e shoqërore dhe interesat e klasave të ndryshme të vendit.

Të dhëna me interes dhe vlerësime deri-diku objektive na japin edhe Zh. Burkar (J. Bourcart, 1921), Zh. Godar (J. Godart, 1922), Gjen. Dekuan (Gen. Descoins, 1930) etj.

Pas Luftës II Botërore janë botuar një varg studimesh të hollësishme monografike për marrëdhëniet ndërkombëtare të Shqipërisë.

Pas Luftës II Botërore, historinë diplomatike të Shqipërisë prej Shpalljes së Pavarësisë sidomos marrëdhëniet shqiptare-greke i trajton nga pozitat e shovinizmit grek B.Papadakis (1958) dhe P. Pipinelis (1963). Këtyre u shtohen D. Xhorxheviç (1958) dhe M. Vojvodiç (1970), të cilët, duke trajtuar aspektin ndërkombëtar të problemit shqiptar lidhur me luftën e Serbisë për daljen në Adriatik si dhe krizën e Shkodrës më 1912-1913 qëndrojnë në pozitat e shovinizmit serb. Në dy librat e tij mbi politikën shqiptare të Italisë në vitet e pushtimit (1914-1920) dhe në vitet 1924-

-1927, P.Pastoreli (Pastorelli, 1967 dhe 1970) përveç disa konkluzioneve të drejta në të cilat ai arrin, mban për problemet themelore të njëjtën pozitë të historiografisë së mëparshme nacionaliste italiane. Kontribute me vlerë në këtë fushë duhen konsideruar studimet e Zh.Avramovskit dhe V. Vinaverit (1964-1968 dhe 1968-1969) që kanë trajtuar rivalitetin italo-jugosllav për Shqipërinë dhe qëndrimin e politikës angleze ndaj saj, si edhe libri i G.Xamboni (Zamboni, 1970) mbi politikën ekspansioniste të Musolinit në Ballkan në vitet 1925-1928.

Vlerësime në përgjithësi të drejta për forcat shoqërore që morën pjesë në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare të viteve 1917-1920 jep historiani E. Levin (Lewin, 1967-1971).

Historiografia marksiste shqiptare e viteve të pushtetit popullor është marrë gjerësisht me periudhën 1912--1939. Ajo i ka trajtuar ngjarjet duke u mbështetur në botëkuptimin materialist dhe ka hedhur poshtë falsifikimet e ka korrigjuar pasaktësitë e historiografisë borgjeze.

Për vitet 1912-20 një vëmendje e veçantë i është kushtuar studimit të politikës së fuqive imperialiste dhe të shteteve ballkanike fqinje ndaj Shqipërisë, si dhe luftës së popullit shqiptar për dëbimin e pushtuesve të huaj dhe rivendosjen e shtetit të pavarur shqiptar.

Problemeve të pavarësisë shqiptare në vitet 1912-1914 u ka kushtuar monografinë e vet A.Puto (1978). I mbështetur në një dokumentacion të pasur autori e trajton problemin e pavarësisë e të shtetit shqiptar në radhë të parë si një problem të brendshëm, si vepër të popullit shqiptar duke vënë në dukje aspektet e ndryshme të politikës antishqiptare të fuqive imperialiste dhe të shteteve shoviniste fqinje. Me lëvizjen fshatare të viteve 1914-1915 u mor në fillim K.Frashëri (1954) dhe e vazhdoi studimin e saj G.Shpuza (1979), i cili duke u udhëhequr nga tezat marksiste-leniniste që dha shoku Enver Hoxha në punimin e vet mbi këtë temë në fillim të viteve 60, ka trajtuar në mënyrë të hollësishme aspektet themelore të kësaj lëvizjeje.

Për lëvizjen çlirimtare antiimperialiste të popullit shqiptar në vitet 10-20 të shekullit tonë, pas studimit të K. Frashërit mbi Luftën e Vlorës (1954) u bënë një varg studimesh nga Xh. Repishti (1973, 1974), F. Xega (1974), N. Guga (1974), P. Dhimitri (1974) etj., por këtë periudhë e ka bërë objekt studimi në mënyrë të veçantë dhe të vazhdueshme M. Çami, i cili ka dhënë një varg punimesh që kanë nisur të botohen nga viti 1960 e midis tyre monografinë e botuar më 1969. Në to ai ka studiuar si lëvizjen kombëtare antiimperialiste të popullit shqiptar, ashtu edhe politikën e fuqive imperia-

liste ndaj Shqipërisë, veçanërisht të Fuqive të Antantës dhe më nga afër të Italisë.

Me lëvizjen demokratike të viteve 1921-1924, është marrë S.Shpuza, studimet e të cilit janë përqendruar më tepër në ngjarjet e zhvilluara në kohën e shpërthimit të Revolucionit të Qershorit 1924 dhe në politikën e qeverisë demokratike të Fan Nolit (1954, 1959, 1965). Aspekte të veçanta të lëvizjes demokratike janë trajtuar nga M. Belegu (1957, 1965), B. Çiraku (1966, 1974), H. Veterniku (1965, 1968), H. Kordha (1974, 1976), M. Çami (1974), kurse ato ndërkombëtare nga A. Puto (1964).

Autorë të tjerë kanë trajtuar pikëpamjet politike e shoqërore të disa organeve demokratike të kohës, si edhe veprimtarinë e mjaft figurave të shquara të Lëvizjes Kombëtare e Demokratike.

Aspekteve të veçanta të regjimit zogist, të politikës së tij të brendshme e të jashtme dhe të lëvizjeve popullore antizogiste dhe antifashiste u kanë kushtuar studimet e tyre një varg autorësh.

Me luftën ideologjike në vitet 30, me marrëdhëniet italo-shqiptare dhe në mënyrë të veçantë me përgatitjen e agresionit fashist kundër Shqipërisë, si edhe me aspektet e politikës së brendshme të regjimit zogist është marrë V. Koka, ndërsa për aspekte të politikës së brendshme e të jashtme të regjimit e për qëndresën antizogiste është marrë M. Belegu (1964-1982), për lëvizjen punëtore e komuniste S. Manushi (1960) etj. Një vend të veçantë zë monografia e K. Mishës mbi lëvizjen punëtore e sindikaliste në Shqipëri (1970), ku atyre u bëhet një trajtim i dokumentuar dhe i hollësishëm.

*
* *

Përsa u përket problemeve të historisë së Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare të viteve 1939-1944, përveç trajtimit të tyre nga ana e shokut Enver Hoxha dhe e udhëheqësve të tjerë të Partisë e të Shtetit, ekziston një bibliografi shumë e pasur me studime monografike dhe artikuj studimorë.

Një rëndësi të veçantë si vepra përgjithësuese kanë Historia e Partisë së Punës të Shqipërisë (pjesa mbi Luftën Antifashiste Nacionalçlirimtare) (1982), Historia e Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare përgatitur nga N. Plasari dhe

Sh. Ballvora (1975) dhe përmbledhja e materialeve të Konferencës Kombëtare për Luftën Antifashiste Nacionalçlirimtare (1974).

Një sintezë të problemeve të LANÇL ka bërë N. Hoxha (1974). Për problemet e pushtetit ka botuar studimin e vet monografik L. Omari (1977) dhe janë marrë edhe Xh. Frashëri (1966-1976) e M. Dezhgiu (1978), kurse me aspektet e udhëheqjes e të politikës së PKSh, J. Sota (1979), me regjimin e pushtimit — Sh. Ballvora (1967-1974), me organizatat tradhtare të Ballit Kombëtar dhe Legalitetit F. Lama (1977) etj., me politikën angleze ndaj Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare A.Puto (1980) etj. Çështje të veçanta të LANÇ ka trajtuar edhe N. Plasari (1974, 1975).

Një vend gjithnjë më të madh në botimet mbi Luftën Antifashiste Nacionalçlirimtare kanë filluar të zënë historikët e qarqeve dhe të formacioneve ushtarake të Ushtrisë Nacionalçlirimtare të hartuara nga autorë të ndryshëm, që janë trajtesa të hollësishme me vlerë të mbështetura jo vetëm në dokumentet arkivore, por edhe në kujtimet e pjesëmarrësve në ngjarje.

Megjithëse çështjet e periudhës së Luftës Nacionalçlirimtare presin akoma trajtimin e tyre të gjithanshëm dhe të thelluar me monografi e studime të ndryshme, punimet e deritanishme kanë qenë orvatje serioze për të bërë vlerësime të drejta mbi bazën e një dokumentacioni të saktë dhe të metodologjisë marksiste, të ngjarjeve e problemeve të Luftës Nacionalçlirimtare.

Historiografia e huaj mbi Luftën Antifashiste Nacionalçlirimtare të popullit shqiptar përbëhet kryesisht nga kujtime të botuara të përfaqësuesve anglezë e jugosllavë në Shqipëri, ose të ushtarakëve italianë e gjermanë Xh.Emeri (G. Amery, 1948), E. Devis (Devies, 1952), P. Kemp (1958), R. Tilman (1946), H. Noibaher (Neubacher, 1956), L. Renduliç (1952), S. Vukmanoviç-Tempo (1971, 1980), D. Mugosha (1971) etj.

Kjo literaturë paraqet interes jo aq shumë për faktet e të dhënat e ndryshme, të cilat shpeshherë janë të diskutueshme ose krejt të rreme, se sa për konceptet e autorëve mbi problemet më të rëndësishme të Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare të popullit shqiptar, koncepte këto që përcaktohen si nga botëkuptimi e pozita klasore e tyre, ashtu edhe nga synimet politike që ndjekin. Ata orvaten ta paraqesin veten si strumbullarë të ngjarjeve dhe t'u atribuojnë shteteve që përfaqësojnë merita të paqena. Në shumicën e rasteve vlerësimet e tyre për një varg problemesh të Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare janë të ndryshme

nga raportet sekrete që u kanë dhënë gjatë viteve të luftës eprorëve të tyre dhe ku kanë qenë të detyruar të jenë më objektivë.

Ndër studiuesit e huaj, E. Barker (1976), duke trajtuar politikën britanike në Evropën Juglindore gjatë viteve të Luftës II Botërore merret edhe me Luftën Antifashiste Nacionalçlirimtare në Shqipëri dhe mundohet ta denigrojë atë e të justifikojë qëndrimet e Anglisë ndaj lëvizjeve çlirimtare të popujve të Ballkanit.

Historiografia perëndimore angleze, amerikane, etj., mbron tezën, sipas së cilës lufta midis Lëvizjes Nacionalçlirimtare dhe Ballit Kombëtar e Legalitetit ishte një luftë civile dhe përbënte luftën kryesore në Shqipëri në ato vite.

Historiografia shqiptare, duke u mbështetur në analizën shkencore të ngjarjeve dhe dukurive, si edhe në dokumentet e kohës të PKSh, të Frontit e të pushtetit nacionalçlirimtar,mbron pikëpamjen shkencore se lufta e Frontit Nacionalçlirimtar me Ballin Kombëtar e Legalitetin nuk ishte një luftë civile, ndonëse përmban elemente të kësaj lufte si në brendi, ashtu edhe në formë.

Kjo nuk ishte një luftë më vete, por pjesë e luftës së përgjithshme të popullit shqiptar kundër pushtuesve fashistë, karakteri nacionalçlirimtar i së cilës mbeti i paprekur nga fillimi deri në fund. Armiku kryesor në këtë luftë ishte gjithnjë pushtuesi. Armiqtë e brendshëm, Balli e Legaliteti, sado që përfaqësonin interesat e klasave kryesore shfrytëzuese, çifligarëve e borgjezisë reaksionare, nuk u luftuan asnjëherë si të tillë, por si shërbëtorë e bashkëpunëtorë të pushtuesve. Partia Komuniste dhe Këshilli i Përgjithshëm Nacionalçlirimtar nuk e quajtën asnjëherë me vend të ndryshonin dhe nuk e ndryshuan platformën politike të Konferencës së Pezës, rrjedhimisht nuk hodhën parulla për luftë kundër bejlerëve, kundër borgjezisë, kundër bajraktarëve etj., që dilnin jashtë kuadrit nacionalçlirimtar. Nuk lejuan kështu të zhvendosej tehu i luftës nga armiku kryesor, pushtuesi, te klasat shfrytëzuese.

Teza të ndryshme në historiografinë perëndimore që e cilësojnë Ballin Kombëtar e Legalitetin si pjesë të Rezistencës Antifashiste në Shqipëri s'janë gjë tjetër veçse shtrembërime të historisë së Lëvizjes Nacionalçlirimtare Shqiptare, kanë karakter kundërrevolucionar. Balli e Legaliteti s'kanë luftuar kurrë kundër pushtuesve fashistë, vetëm kanë bashkëpunuar me ta kundër popullit kryengritës shqiptar. Me që fatin e tyre e kishin lidhur ngushtë me pushtuesit, u shkatërruan tok me ta.

Historiografia perëndimore dhe sidomos historiografia

e sotme sovjetike shtrembëron të vërtetën kur pohon se lufta e aleatëve të mëdhenj në përgjithësi ose lufta e Bashkimit Sovjetik në veçanti janë faktori vendimtar i vetëm i çlirimit të Shqipërisë dhe madje i fitores së revolucionit popullor.

Lufta botërore antifashiste, si për gjithë popujt e robëruar edhe për popullin kryengritës shqiptar, është konsideruar një mbështetje e fuqishme. Rol veçanërisht të rëndësishëm e vendimtar në shkatërrimin e fashizmit ka luajtur Bashkimi Sovjetik dhe Ushtria e Kuqe me J.V.Stalinin në krye. Populli ynë e ka çmuar dhe e çmon këtë ndihmë, siç është përcaktuar që në Kongresin e Përmetit, si «ndihma më e madhe që i është dhënë popullit shqiptar gjatë gjithë historisë», ndonëse Ushtria e Kuqe nuk erdhi në Shqipëri. Këtë ndihmë e ka vënë vazhdimisht në dukje historiografia jonë e re. Por, fati i Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare të popullit shqiptar, sado që ka qenë i lidhur me shkatërrimin e fashizmit në shkallë botërore, vendosej në Shqipëri.

Historianët britanikë flasin për furnizime të konsiderueshme angleze dërguar Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare me anë të ajrit e të detit. Ky pohim nuk ka asnjë bazë. Të tilla furnizime kanë qenë aq minimale sa nuk ngrinin asnjë peshë në armatimin e veshmbathjen e ushtrisë, kurse për ushqimin e saj nuk mund të bëhet fjalë për asnjë lloj ndihme. Kjo u armatos pothuajse plotësisht me pushkë, automatikë, mitraloza, mortaja e topa të zënë italianëve e gjermanëve, u vesh, u mbath dhe u ushqye me ndihmat e popullit, pjesërisht edhe me veshmbathje e sende ushqimore të rrëmbyera nga depot dhe nga pronat e armiqve.

Po kështu është i pabazuar pretendimi që bëhet në shkrime historike ose politike sovjetike për gjoja ndihma materiale dërguar gjatë Luftës II Botërore për Ushtrinë Nacionalçlirimtare Shqiptare. Forcat kryengritëse nacionalçlirimtare shqiptare s'morën kurrë ndonjë material, furnizim me armë ose veshmbathje nga Bashkimi Sovjetik, as me anë të komandës së Ushtrisë Nacionalçlirimtare Jugosllave, e cila pati ndihma të tilla të konsiderueshme nga Bashkimi Sovjetik. Komanda e Përgjithshme e Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare nuk kërkoi asnjëherë ndihma materiale nga Komanda Supreme e Forcave të Armatosura Sovjetike, duke marrë parasysh largësinë e madhe dhe pengesat e tjera për furnizime të tilla.

Për arritjen e fitores mbi pushtuesit italianë e gjermanë e mbi tradhtarët populli kryengritës shqiptar është

mbështetur kryesisht në forcat e veta. Asnjëherë më parë si në Luftën Antifashiste Nacionalçlirimtare populli nuk ka zbatuar parimin revolucionar të mbështetjes në forcat e veta, që është i vetmi parim i drejtë në luftën e çdo populli për të siguruar një çlirim të vërtetë kombëtar e shoqëror.

Mbi bazën e parimit të mbështetjes në forcat e veta u zgjidhën të gjitha problemet e mëdha e të vështira të luftës së armatosur popullore, siç janë përgatitja e kuadrove drejtuese të kësaj lufte, armatosja e ushtrisë dhe e popullit kryengritës, furnizimi i luftëtarëve me ushqim e veshmbathje, etj.

Shqipëria është i vetmi vend në Evropë që u çlirua plotësisht pa ndihmën e drejtpërdrejtë të Ushtrisë së Kuqe ose të ndonjë ushtrie tjetër aleate e mike. Ushtria Nacionalçlirimtare shqiptare dhe populli kryengritës shqiptar, duke përdorur kryesisht taktikën e luftës partizane, zgjidhnin detyra të qarta strategjike, thelbi i të cilave ishte çlirimi i plotë i vendit dhe vendosja e pushtetit popullor me forcat e veta, pa pritur ndonjë ndihmë ushtarake aleate nga jashtë.

Për Shqipërinë është krejt pa vend të thuhet ose të shkruhet, siç ndodh në historiografinë perëndimore e sovjetike, sikur gjoja në Evropë Rezistenca Antifashiste nuk mund të ndërmerrte veçse veprime taktike kundër trupave pushtuese, duke pretenduar se përpunimi i strategjisë ishte një atribut vetëm i aleatëve të mëdhenj (Britania e Madhe, Bashkimi Sovjetik dhe ShBA), gjithashtu i armiqve të tyre (Gjermani, Japoni, Itali) dhe sikur gjoja lufta e armatosur në njërin ose tjetrin vend të robëruar filloi e u zhvillua vetëm me zbarkimin në kontinent të ushtrisë anglo-amerikane ose me përparimin e ushtrisë sovjetike drejt perëndimit.

Ushtria Nacionalçlirimtare Shqiptare dhe populli kryengritës shqiptar luftuan e fituan vetëm duke qenë të udhëhequr nga strategjia e politika e PKSh, e Frontit dhe e pushtetit nacionalçlirimtar.

Qarqet imperialiste angleze e amerikane s'donin ta kuptonin se kohët e vjetra kishin kaluar përgjithmonë, se Shqipëria s'bëhej më monedhë tregu. Kur lexon dokumentet anglo-amerikane të kohës së luftës për Shqipërinë nuk gjen asgjë tjetër veç përpjekjeve të tyre të vazhdueshme për t'i imponuar Lëvizjes Antifashiste Nacionalçlirimtare politikën dhe strategjinë e tyre, për të vendosur kontrollin në këtë lëvizje, për të mos lejuar që ajo të merrte orientim «të majtë», që Partia Komuniste të dilte në krye të luftës si udhëheqëse e popullit kryengritës.

Shqetësim të jashtëzakonshëm tregonin qeveritë angleze dhe amerikane që Shqipëria të mos futej nën «ndikimin sovjetik», por të tërhiqej me çdo mënyrë nën ndikimin britanik ose amerikan, duke u udhëhequr kështu gjithnjë nga logjika imperialiste e ndarjes së vendeve në zona ndikimi, logjikë që populli kryengritës shqiptar e kishte shkelmuar dhe s'pranonte të futej në asnjë zonë ndikimi të njërës apo tjetrës fuqi të huaj.

Lufta e armatosur çlirimtare në Shqipëri përputhej vazhdimisht me frymën e aleancës kundër armikut të përbashkët, fashizmit, por ishte krejt e papranueshme kërkesa e shtabit anglo-amerikan të Mesdheut që kjo luftë t'i nënshtrohej «strategjisë aleate» (anglo-amerikane) siç ngulte këmbë ai shtab. Sipas kësaj strategjie, Lufta Antifashiste Nacionalçlirimtare në Shqipëri duhej të kryente vetëm detyra ushtarake dhe aspak politike, kurse e ardhmja e Shqipërisë do të vendosej vetëm në Konferencën Ndërkombëtare të Paqes. Gjithashtu sipas kësaj strategjie, çdo operacion luftarak i Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare duhej të miratohej më parë nga oficerët britanikë të ndërlidhjes, në mënyrë të veçantë kjo ushtri nuk duhej të kryente asnjë goditje kundër forcave kolaboracioniste të Ballit Kombëtar e të Legalitetit, sepse të tilla goditje konsideroheshin se ishin kundër planeve strategjike të aleatëve.

Shtabi i Përgjithshëm i Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare dhe Këshilli i Përgjithshëm Nacionalçlirimtar s'pranonin urdhra, as kontroll, as strategji të jashtme. Çdo kërkesë për t'ia nënshtruar luftën e armatosur çlirimtare «strategjisë aleate» dhe çdo përpjekje për të vendosur kontroll të jashtëm në Luftën Nacionalçlirimtare në Shqipëri, e cilësonin ndërhyrje të palejueshme në punët e brendshme.

Anglo-amerikanët nuk donin të njihnin qeverinë e përkohshme popullore të dalë nga Lufta Antifashiste Nacionalçlirimtare, as kur ajo u krijua në Kongresin e Përmetit, as kur u shndërrua në qeveri demokratike të Shqipërisë në Mbledhjen II të Këshillit Antifashist Nacionalçlirimtar në Berat, sepse nuk donin të pranonin sovranitetin e popullit shqiptar dhe krijimin e shtetit të ri shqiptar të pavarur të demokracisë popullore, të lindur kundër vullnetit të tyre. Megjithatë Partia Komuniste, Këshilli i Përgjithshëm Nacionalçlirimtar, qeveria demokratike dhe populli kryengritës shqiptar nuk u shqetësuan nga kjo mungesë njohjeje dhe nuk e ndalën për asnjë çast luftën e tyre për vendosjen e plotë dhe për konsolidimin e pavarësisë kombëtare e të pushtetit demokratik popullor, të krijuar në luftën çlirimtare.

Dihet se Lufta Antifashiste Nacionalçlirimtare e popullit shqiptar ka qenë e lidhur ngushtë me luftën çlirimtare të popujve fqinjë të Jugosllavisë e të Greqisë. Ndërmjet popullit kryengritës shqiptar dhe popujve kryengritës jugosllavë e grek u krijua një aleancë e vërtetë luftarake, u vendosën marrëdhënie vëllazërore bashkëpunimi e ndihme njëri-tjetrit. Kjo nuk ishte një aleancë qeverish e shtetesh, e ndërtuar mbi bazë protokollesh e traktatesh zyrtare, por një aleancë e mbrujtur me gjakun e bijve më të mirë të këtyre popujve në luftën kundër armikut të përbashkët, pushtuesve italianë e gjermanë. Prandaj ishte edhe e qendrueshme.

Solidariteti, bashkëpunimi, ndihma reciproke midis popujve shqiptar, jugosllavë e grek gjatë Luftës II Botërore ka qenë një faktor i një rëndësie të madhe për çlirimin e tyre nga pushtuesit fashistë.

Në trajtimin e ngjarjeve të Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare është pasqyruar ky realitet historik dhe është theksuar solidariteti, bashkëpunimi e ndihma reciproke duke u nisur nga fryma e internacionalizmit dhe e miqësisë midis popujve ballkanikë.

Në historiografinë jugosllave solidariteti e bashkëpunimi midis këtyre popujve gjatë Luftës II Botërore trajtohet në mënyrë arbitrare, nga pozita shoviniste. Ajo thekson në mënyrë të njëanshme Luftën Nacionalçlirimtare të popujve jugosllavë si strumbullar të qëndresës antifashiste në Ballkan, madje në gjithë Evropën, vë në dukje vetëm ndihmën që jugosllavët u kanë dhënë të tjerëve, duke e fryrë jashtë mase këtë ndihmë. Në të njëjtën kohë ajo nuk e përfill ndihmën që i kanë dhënë popujt e tjerë të Ballkanit luftës së popujve jugosllavë. Përsa i përket Shqipërisë, historiografia jugosllave arrin deri atje sa krijimin e Partisë Komuniste të Shqipërisë dhe fitoren historike të popullit shqiptar në luftën kundër pushtuesve italianë e gjermanë ua atribuon komunistëve dhe luftës së popujve jugosllavë.

Populli shqiptar, duke luftuar për lirinë e pavarësinë e vet, ka ndihmuar me të gjitha forcat popujt jugosllavë. Gjatë viteve 1942-1945 më tepër se 20 mijë luftëtarë të Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare kanë luftuar kundër pushtuesve italianë e gjermanë përtej kufijve shtetërorë, në Jugosllavi, duke çliruar Kosovën, krahinën e Dibrës, një pjesë të Malit të Zi e të Bosnjës, në bashkëpunim me reparte të Ushtrisë Nacionalçlirimtare Jugosllave. Ndërkohë asnjë repart i kësaj ushtrie nuk ka luftuar në Shqipëri. Megjithatë historiografia shqiptare nuk mohon ndihmën që

ka pasur populli shqiptar nga popujt e Jugosllavisë. Ndihma ka qenë reciproke.

Për solidaritetin dhe bashkëpunimin midis popullit grek e popullit shqiptar në luftën kundër pushtuesve fashistë historiografia greke ka mbajtur qëndrime të ndryshme. Ndërsa një pjesë e trajton pak a shumë drejt këtë çështje, pjesa tjetër, e verbuar nga shovinizmi, injoron plotësisht solidaritetin, bashkëpunimin, ndihmën reciproke në luftë midis dy popujve; në mënyrë arbitrare e ngatërron popullin shqiptar me tradhtarët shqiptarë, bashkëpunëtorë të pushtuesve italianë, e quan atë aleat të Italisë fashiste (!), në një kohë kur dihet mirë se ai, gjatë agresionit të Italisë fashiste kundër Greqisë, e sabotoi këtë agresion duke ndihmuar pa asnjë rezervë popullin grek në luftën e tij kundër agresorëve.

Në dy punime përgjithësuese të Historisë së Shqipërisë prej fillimeve deri në ditët tona të përgatitura nga E. Zahos (Zakhos, 1972) dhe Zh. Kastelan (G. Castellan, 1980), historia e Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare në Shqipëri trajtohet në përgjithësi drejt. Autorët kanë marrë parasysh rezultatet e historiografisë së re shqiptare.

* * *

Duke u mbështetur në arritjet e historiografisë shqiptare dhe në shfrytëzimin e dokumentacionit të ri, ky vëllim në krahasim me botimet e deritanishme ka një strukturë që u përgjigjet më sakt kriterit tematiko-kronologjik dhe kërkesave metodike të shkollës së lartë. Ai është pasuruar me fakte të rëndësishme dhe me një varg analizash e konkluzionesh të reja për probleme e aspekte të veçanta të historisë së vendit.

Në pjesën e pestë:

1) Është paraqitur në mënyrë tërësore, në një kapitull më vete zhvillimi ekonomik e shoqëror i Shqipërisë gjatë viteve 1912-1938 ku është vënë në dukje prapambetja e theksuar që trashëgoi shteti shqiptar i pavarur nga sundimi shekullor osman, prapambetje që e thelluan, nga njëra anë, shkëputja nga trungu i Shqipërisë i trojeve të begatshme bujqësore të Kosovës, nga ana tjetër, depërtimi gjithnjë më i madh i kapitalit të huaj imperialist. Shqipëria mbeti kështu deri më 1939 pa një industri moderne, madje një vend agrar i prapambetur, i paçliruar nga mbeturinat

e marrëdhënieve feudale dhe nga kthetrat e krizës bujqësore, të cilin regjimi antipopullor i Zogut e ktheu në një gjysmëkoloni të Italisë fashiste. Edhe pse pa një industri të zhvilluar, proletarizimi i shtresave mikroborgjeze qytetare dhe varfërimi i vazhdueshëm i masës së fshatarëve të vegjël, që erdhën si pasojë e shfrytëzimit çifligaro-borgjez dhe e depërtimit të pandalshëm të kapitalit të huaj në Shqipëri u formua një klasë punëtore, e cila doli gjatë viteve 30 si një forcë politike më vete, duke krijuar kështu kushtet për përhapjen e ideologjisë marksiste-leniniste në Shqipëri.

2) Është bërë analiza e raportit të klasave që u krijuan pas Shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë, e aleancës midis borgjezisë kombëtare dhe klasës së çifligarëve që u pasqyrua në përbërjen e organeve shtetërore dhe të kushteve të vështira ndërkombëtare në të cilat filloi jetën e vet shteti i ri shqiptar. Në këtë kuadër është theksuar lufta e qeverisë së parë kombëtare, të kryesuar nga I. Qemali për organizimin e brendshëm shtetëror, për sigurimin e tërësisë territoriale të shtetit të pavarur shqiptar dhe për bashkimin e vendit nën autoritetin e saj.

3) Të dhëna të reja janë sjellë mbi lëvizjen e gjerë popullore për bashkimin me Shqipërinë e pavarur të tokave që Konferenca e Ambasadorëve në Londër, më 1913 i shkëputi nga trungu Shqipërisë dhe kaluan nën zgjedhën e huaj. Kjo lëvizje që përfshin edhe rrethet patriotike borgjeze brenda e jashtë vendit ishte një lëvizje e drejtë, e ligjshme, kundër vendimeve të padrejta të fuqive imperialiste që shkelnin rëndë të drejtat dhe interesat jetike të mbarë popullit shqiptar.

4) Një vëmendje e veçantë i është kushtuar trajtimit të politikës së fuqive imperialiste dhe të shteteve shoviniste fqinje ndaj Shqipërisë gjatë gjithë periudhës që përfshin ky vëllim, politikë që përbën një shembull të qartë të marrjes nëpër këmbë, në mënyrën më brutale, të parimeve të drejtësisë, të kombësisë, të barazisë etj. të trumbetuara me bujë në mënyrë demagogjike nga këto fuqi, një shembull i pazarllëqeve të turpshme të bëra në kurriz të një populli të vogël për të kënaqur interesat grabitqare të klasave sunduese të këtyre vendeve.

5) Një vend të rëndësishëm ka zënë trajtimi i Kryengritjes Fshatare të Shqipërisë së Mesme, që ka qenë një nga problemet e diskutueshme të historisë sonë të re.

Duke u thelluar në vlerësimet e mësimet e shokut Enver Hoxha të parashtruara në studimin e tij «Disa pikëpamje rreth Kryengritjes së Fshatarësisë së Shqipërisë së

Mesme (1914-1915), të udhëhequr nga Haxhi Qamili», lufta politike e shoqërore në këto vite është bërë objekt i një analize të hollësishme.

Kryengritja kundër princ V.Vidit dhe kryengritja kundër Esat Pashës janë trajtuar si një lëvizje e vetme, të nisura dhe të zhvilluara nga fshatarësia e Shqipërisë së Mesme, me të cilën u bashkuan edhe bujqit e fshatarët e krahinave të tjera, kundër çifligarëve, për tokë, si dhe kundër ndërhyrjes imperialiste dhe agresionit shovinist. Lufta e fshatarëve në dy fronte u përcaktua nga mpleksja e këtyre dy detyrave të rëndësishme historike kombëtare dhe shoqërore.

Kjo gjë nuk u kuptua drejt nga mjaft qarqe borgjeze të kohës, gjë që pati pasoja në zhvillimin e lëvizjes. Është vënë gjithashtu në dukje se me kryengritjen u bashkuan edhe bashkudhëtarë të rastit dhe të përkohshëm, synimet e të cilëve ishin në kundërshtim me karakterin antifeudal të saj. Si rrjedhim i përbërjes shoqërore heterogjene në gjirin e forcave lëvizëse të saj u zhvillua një proces i vazhdueshëm dhe i thellë diferencimi, për pasojë edhe lëvizja kaloi nëpër disa faza. Fshatarët kryengritës filluan luftën edhe kundër bashkudhëtarëve të rastit e të përkohshëm të luftës së tyre, në fillim kundër esatistëve e më pas edhe kundër elementeve turkomanë. Nën këtë prizmë janë parë edhe programet e kryengritjes, të cilët i shprehen në mënyrë fare të zbehtë aspiratat antifeudale të fshatarësisë dhe nuk arritën të pasqyronin luftën reale të saj kundër çifligarëve. Në këtë drejtim ushtruan ndikimin e tyre negativ edhe ndërhyrjet e hapura të fuqive të huaja imperialiste apo shoviniste, në punët e vendit tonë.

Në kundërshtim me përpjekjet e krerëve reaksionarë lufta revolucionare e fshatarësisë shqiptare më 1914-1915 ruajti karakterin e vet të theksuar antifeudal dhe mori edhe karakter antiimperialist e antishovinist, duke mos u bërë vegël e planeve të luftës së Vjenës e të Stambollit.

6) Është shtjelluar më gjerë veprimtaria politike antiimperialiste e zhvilluar gjatë Luftës I Botërore dhe lufta e armatosur çlirimtare që shpërtheu më 1920 kundër pushtuesve të huaj. Ato janë parë të lidhura ngushtë me njëra-tjetrën, si faktorë vendimtarë për kryerjen e detyrave kryesore kombëtare që shtronte momenti historik, siç ishin rifitimi i pavarësisë politike të shtetit shqiptar dhe ruajtja e tërësisë territoriale të tij. Në qendër të kësaj lufte janë vënë masat popullore të fshatit e të qytetit, roli i të cilave rritej vazhdimisht me rritjen e pjekurisë së tyre politike. Qëndrimit të borgjezisë si klasë drejtuese e Lëviz-

jes Kombëtare Shqiptare i është kushtuar një vëmendje e veçantë. Janë analizuar rrymat e ndryshme politike e klasore të shtresave të ndryshme të borgjezisë, janë vënë në dukje lëkundjet e tyre në luftën antiimperialiste dhe është arritur në përfundim se ishin shtresat e ulëta ato që qëndruan vazhdimisht në pozita revolucionare dhe milituan në radhët e para të luftës kundër pushtuesve të huaj.

7) Në historinë e viteve 1914-1920 është vënë në dukje taktika e ndjekur nga rrethet drejtuese të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare për të shfrytëzuar kontradiktat midis fuqive imperialiste, duke përcaktuar goditjen kryesore e duke shkallëzuar luftën sipas rrezikshmërisë që paraqisnin armiqtë e jashtëm. Për rrjedhim është argumentuar më tej konkluzioni se rimëkëmbja e shtetit shqiptar dhe dëbimi i pushtuesve të huaj më 1920 ishin rezultat i shkallëzimit të kësaj lufte në rrethanat e favorshme të krijuara nga fitorja e Revolucionit Socialist të Tetorit.

8) Përpjekjet e forcave përparimtare në vitet 1921-1924 për demokratizimin e jetës së vendit janë parë në tri aspektet themelore të lidhura ngushtë me njëra-tjetrën: a) në luftën për zhdukjen e mbeturinave feudale dhe përmirësimin e gjendjes ekonomike të fshatarësisë, duke vënë në dukje nga njëra anë lëvizjet fshatare dhe karakterin radikal të kërkesave të tyre dhe nga ana tjetër pavendosmërinë e rretheve demokratike borgjeze, brenda e jashtë parlamentit, për zbatimin e një reforme agrare radikale; b) në luftën për demokratizimin e aparatit shtetëror dhe sigurimin e lirive demokratike, e cila pa mohuar karakterin progresiv të saj, është në thelb luftë për pushtet, për të siguruar brenda caqeve konstitucionale, një pjesëmarrje sa më të gjerë të rretheve demokratike borgjeze në drejtimin e shtetit; c) në luftën për mbrojtjen e interesave të vendit nga synimet imperialiste për të shtënë në dorë pasuritë e tokës e të nëntokës shqiptare; kjo luftë edhe pse zhvillohet nga rrethet borgjeze në atë masë e me ato kushte që jo vetëm nuk preknin interesat e tyre por u sillnin fitime, luajti objektivisht një rol përparimtar si pengesë për depërtimin e pakontrolluar të kapitaleve të huaja në vend.

9) Me trajtimin që i është bërë Revolucionit të Qershorit 1924, i cili u krye si rezultat i situatës revolucionare të krijuar në pranverën e 1924-ës dhe i ndryshimit të raportit të forcave në favor të demokracisë, dalin qartë forcat lëvizëse të tij e të reaksionit, karakteri demokratiko-borgjez i këtij revolucioni, diferencimi klasor që ndodhi pas fitores së tij dhe analizohen më mirë faktorët që çuan në shtypjen

e tij duke iu kushtuar vendin e duhur, krahas faktorëve të jashtëm edhe faktorëve të brendshëm siç ishin: pavendosmëria e borgjezisë për ta çuar revolucionin deri në fund, mungesa e përgatitjes së duhur ideologjike e politike të masave popullore, të cilat nuk u hodhën në veprime të mëtejshme të pavarura revolucionare, por i varën shpresat te borgjezia, mungesa e një organizimi të shëndoshë të forcave kryengritëse etj. Klasa punëtore, e interesuar gjithashtu për çuarjen deri në fund të revolucionit ishte e vogël, e paorganizuar, e papërgatitur për të luajtur një rol, sadopak të rëndësishëm, në jetën politike të vendit.

10) Më gjerë janë paraqitur lëvizjet revolucionare, demokratike, punëtore, komuniste të drejtuara kundër shfrytëzimit çifligaro-borgjez, regjimit zogist dhe depërtimit të imperializmit italian. Trajtimi i këtyre lëvizjeve e bëri edhe më të qartë konkluzionin se borgjezia shqiptare në përgjithësi, si ajo e qytetit, ashtu edhe ajo e fshatit, me përjashtim të disa elementëve revolucionarë të saj, e trembur nga ngjarjet e 1924-ës dhe e prirë nga vetë natyra e saj për kompromis, hoqi dalngadalë dorë nga idealet e Revolucionit të Qershorit. Kjo erdhi edhe si pasojë e evolucionit që pësoi regjimi zogist, i cili, i mbështetur në fillim në forcat reaksionare të bejlerëve, çifligarëve dhe bajraktarëve, filloi të bënte dalngadalë lëshime në favor të borgjezisë, duke u kthyer në një regjim çifligar-borgjez. Borgjezia u shndërrua kështu në një klasë kundërrevolucionare dhe iu përshtat regjimit të ri. Kryengritja e vitit 1935 ishte orvatja e fundit e përfaqësuesve më të vendosur antizogistë të saj për ta ndryshuar me dhunë gjendjen ekzistuese. Borgjezia si klasë nuk ishte më e aftë të ngrinte flamurin e lëvizjes demokratike e kombëtare dhe të udhëhiqte popullin në luftën kundër reaksionit zogist dhe skllavërimit fashist, megjithëse ekzistonin kontradikta ekonomike midis saj dhe shoqërive kapitaliste italiane. Kështu që e vetmja klasë e aftë, e destinuar historikisht të vihej tani në krye të lëvizjes demokratike e kombëtare, ishte klasa punëtore me udhëheqësit e saj, komunistët. Ndonëse e vogël, e paorganizuar në shkallë kombëtare dhe pa një parti të vetën në krye, klasa punëtore kishte filluar luftën kundër shfrytëzimit kapitalist dhe, me ndihmën e grupeve komuniste që u vunë në krye të aksioneve punëtore, në mjaft raste lufta ekonomike u shndërrua në luftë politike kundër regjimit zogist dhe imperializmit fashist italian. Komunistët shqiptarë, megjithëse të pakët në numër dhe të paorganizuar në një parti të vetme që nga viti 1935 u bënë brenda e jashtë vendit, organizatorët dhe frymëzuesit e lëvizjes de-

mokratike e kombëtare. Me ta u bashkuan edhe intelektualë revolucionarë borgjezë, të cilët vazhdonin të qëndronin në platformën e Revolucionit të Qershorit dhe synonin të zgjidhnin, me ndihmën e komunistëve, detyrat e pazgjidhura të këtij revolucioni. Kjo lëvizje mori karakter antizogist, antifeudal dhe antiimperialist.

Është theksuar me të drejtë se komunistëve shqiptarë që ndodheshin në mërgim u takon merita që hodhën parullën e kryengritjes së armatosur të të gjithë popullit, e cila për shkak të detyrave që kishte për të zgjidhur dhe të forcave lëvizëse, klasës punëtore e fshatarësisë, që do të merrnin pjesë në të, do të shndërrohej në një revolucion popullor, që do të sillte vendosjen e republikës popullore të Shqipërisë.

Por komunistët shqiptarë, brenda ose jashtë, s'ishin në gjendje të realizonin një udhëheqje të vërtetë të një revolucioni popullor për shkak të dobësive të mëdha me karakter ideologjik, politik e organizativ në punën e tyre, sidomos për shkak të përçarjes e grindjeve me njëri-tjetrin, që i pengonin të bashkoheshin në një parti të vetme të vërtetë revolucionare të klasës punëtore. Megjithatë veprimtaria e tyre revolucionare kishte treguar se vetëm komunistët ishin tani përfaqësuesit e vërtetë të interesave të popullit shqiptar.

11) Vend i duhur i është dhënë luftës ideologjike të viteve 30 si një aspekt i rëndësishëm i luftës së klasave duke vënë në dukje se në zjarrin e kësaj lufte u kristalizuan pak a shumë rrymat e ndryshme me qëndrimet e pikëpamjet e tyre për çështjet themelore të shoqërisë shqiptare; kundërvënia e rrymave reaksionare dhe atyre përparimtare e bën edhe më të qartë shkakun e zgjerimit të shpejtë të ideve revolucionare dhe rritjen e ndikimit të tyre në vend dhe shndërrimin e tyre në një faktor aktiv gjithnjë më të rëndësishëm të progresit.

12) Është dhënë në mënyrë tërësore, në një kapitull më vete, zhvillimi i kulturës në vitet 20-30. Në të janë paraqitur ndryshimet që ndodhën në jetën e qyteteve dhe në mënyrën e jetesës, veshjes së popullsisë, ndryshime të cilat u përcaktuan nga zhvillimi borgjez ekonomik dhe kushtet e reja historike-politike të vendit. Duke vënë në dukje këto përparime në jetën e përditshme dhe në mentalitetin e njerëzve, është theksuar me të drejtë rëndësia relativisht e vogël e këtyre përparimeve për jetën e vendit, i cili ishte zhytur në një prapambetje të përgjithshme të madhe.

Në mënyrë më të gjerë është paraqitur zhvillimi i letërsisë dhe i arteve. Përfshirja e një sërë fushave të reja

të krijimtarisë artistike ka dhënë dorë që të krijohet një ide më e plotë e jetës kulturore të vendit në vitet 20-30. Me vlerë këtu është vështrimi i zhvillimit të letërsisë dhe të arteve në lidhje të ngushtë me përhapjen e ideve demokratike dhe me luftën e shtresave të gjera të popullit kundër regjimit antipopullor, të cilat shënuan një hap të ndjeshëm përpara në këtë periudhë. Vendi i duhur i është dhënë edhe zhvillimit të folklorit, i cili u bëri jehonë ngjarjeve më të rëndësishme historike të kohës dhe aspiratave të vegjëlisë për drejtësi shoqërore.

Të dhënat për zhvillimin e shtypit dhe të shkollës shqiptare janë zgjeruar për të ndriçuar në mënyrë pak a shumë të plotë nga njëra anë luftën politike dhe ideologjike që u zhvillua në faqet e shtypit të kësaj periudhe midis forcave shoqërore e politike kundërshtare, dhe nga ana tjetër rrugën nëpër të cilën kaloi arsimi dhe shkolla shqiptare, vështirësitë dhe pengesat që dolën para tyre, luftën e intelektualëve përparimtarë për ta bërë shkollën vatër të edukimit kombëtar dhe të pajisjes së nxënësve me ide përparimtare e dije shkencore. Për herë të parë iu kushtua vëmendje edhe zhvillimit të mendimit shkencor, përpjekjeve vetmohuese të njerëzve përparimtarë për t'i hapur rrugë zhvillimit të kërkimeve shkencore në një varg fushash, si në studimin e gjuhës shqipe, të historisë dhe të letërsisë shqiptare, të folklorit etj.

Në pjesën e gjashtë:

1) Lufta Antifashiste Nacionalçlirimtare e popullit shqiptar e zhvilluar nën udhëheqjen e PKSh kundër pushtuesve fashistë italianë e gjermanë e kundër tradhtarëve të vendit nuk është trajtuar thjeshtë si një luftë për çlirimin kombëtar, por edhe si një luftë për çlirimin politik-shoqëror, si një revolucion i madh popullor me karakter antiimperialist demokratik, që u zhvillua nën parullën kryesore strategjike: «Luftë për një Shqipëri të lirë, të pavarur, demokratike popullore», duke vënë në dukje gërshetimin e luftës për çlirimin kombëtar me luftën për pushtetin popullor. Kjo solli që në zjarrin e kësaj lufte të krijohej e të organizohej pushteti i këshillave nacionalçlirimtarë, si i vetmi pushtet i popullit në Shqipëri, dhe në Kongresin I Antifashist Nacionalçlirimtar të Përmetit (maj 1944), gjashtë muaj përpara çlirimit të plotë të vendit, të themelohej shteti i ri shqiptar i demokracisë popullore. Me çlirimin e Shqipërisë nga pushtuesit gjermanë, më 29 Nëntor 1944, u zhduk sundimi i huaj dhe u fitua pavarësia e plotë kombëtare, njëkohësisht u asgjësua edhe sundimi politik çifligaro-borgjez. Vendi hyri në rrugën e zhvillimit socialist.

2) Është vënë qartë në dukje se Lufta Antifashiste Nacionalçlirimtare, sa më tepër thellohej si revolucion popullor aq më shumë i shoshiste dhe i diferenconte forcat politike-shoqërore në vend. Në vjeshtën e vitit 1943 një shoshitje e një diferencim i tillë arriti kulmin. Përballë njëri-tjetrit qëndronin dy grupe forcash kundërshtare, armiq të papajtueshëm. Në njërën anë, grupi i forcave revolucionare, populli kryengritës i bashkuar në Frontin Nacionalçlirimtar të udhëhequr nga PKSh. Në anën tjetër, grupi i forcave reaksionare, çifligarët, borgjezia reaksionare, bajraktarët, paria fshatare, të grumbulluar në Ballin Kombëtar, në Legalitetin e në organizatat e tjera qeveritare, kuislinge, të gjithë vegla të pushtuesve gjermanë.

3) Lufta Antifashiste Nacionalçlirimtare Shqiptare në shkallë ndërkombëtare është trajtuar si pjesë përbërëse e Luftës Antifashiste Botërore. Si e tillë, fati i saj ishte i lidhur me shkatërrimin e fashizmit në shkallë botërore. Nga ky vështrim PKSh, udhëheqëse e Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare, përcaktoi edhe qëndrimin e vet strategjik e taktik ndaj Luftës Antifashiste Botërore dhe pjesëmarrësve në këtë luftë.

Partia Komuniste dhe Fronti Nacionalçlirimtar, duke vlerësuar shumë drejt koalicionin antifashist të popujve dhe aleancën e Bashkimit Sovjetik me Britaninë e Madhe e me ShBA, si një domosdoshmëri historike, që e diktonin rrethanat për shpëtimin e botës nga robëria fashiste, punuan me të gjitha forcat, gjatë gjithë kohës së luftës, për ta forcuar lidhjen e Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare Shqiptare me Luftën Antifashiste Botërore dhe e bënë popullin kryengritës shqiptar ndër pjesëtarët më aktivë të kësaj lufte.

# KREU I

# ZHVILLIMI EKONOMIK DHE SHOQËROR I SHQIPËRISË NË VITET 1912-1938

## 1. STRUKTURA EKONOMIKE E SHOQËRORE MË 1912

**Trojet e shtetit të pavarur shqiptar**

Më 1912, trojet ku shqiptarët përbënin shumicën e popullsisë, (trungu etnik) kapte një sipërfaqe prej gati 52 mijë kilometra katrorë. Në këto troje banonin rreth 1 550 mijë banorë, nga të cilët afërsisht 1 330 mijë shqiptarë. Por e drejta legjitime e popullit shqiptar nuk u mor parasysh nga ana e Fuqive të Mëdha. Kufijtë politikë, që u caktuan më 1913 nga Konferenca e Ambasadorëve të fuqive imperialiste në Londër, përfshinë brenda Shqipërisë afërsisht gjysmën e trojeve shqiptare, rreth 28 mijë kilometra katrorë, me një popullsi prej 740 mijë banorësh. Prej tyre, masën dërrmuese (rreth 95%) e përfaqësonin shqiptarët, kurse tepricën, minoritete të kufizuara greke (2,6 %), vllehe (2,1%) dhe maqedone (0,3%). Pjesa tjetër e trungut etnik, duke përfshirë edhe viset që u shkëputën nga Fuqitë e Mëdha në vitet 1878-1880 (me një popullsi prej 802 mijë banorë nga të cilët rreth 622 mijë qenë shqiptarë), mbeti jashtë kufijve të Shqipërisë[1]. Prej tyre pjesa më e madhe hyri nën zgjedhën

1) Këtu nuk përfshihen viset e brezit anësor ku shqiptarët (rreth 185 mijë banorë) përbënin pakicën e popullsisë së tyre.

e Serbisë, (gati 20 mijë kilometra katrorë) në një masë më të vogël nën atë të Greqisë (rreth 4 mijë kilometra katrorë) e të Malit të Zi (afërsisht 2 mijë kilometra katrorë). Me këto kufij mbetën jashtë Shqipërisë trojet shqiptare të Kosovës, të Dibrës, të Maqedonisë së sotme Perëndimore, të Çamërisë dhe viset e shkëputura më parë (Ulqini me rrethin e vet). Këto vise përfaqësonin krahinat bujqësore më pjellore dhe zinin sipërfaqen agrare më të madhe të trojeve shqiptare. Me shkëputjen e tyre, brenda kufijve të Shqipërisë mbetën krahinat më të varfra — në pjesën më të madhe vise malore, kurse tokat fushore ishin kryesisht vise moçalore.

Gjymtimi territorial i Shqipërisë pati pasoja të thella në jetën ekonomike të shtetit shqiptar. Me këtë gjymtim, procesi ekonomik që kishte filluar qysh në mesin e shekullit të kaluar dhe që po shpinte në shkrirjen e trojeve shqiptare në një treg të brendshëm kombëtar, tani u ndërpre. Me copëtimin e trojeve shqiptare, të cilat tashmë kishin filluar të formonin një tërësi të vetme ekonomike, tregu i brendshëm kombëtar u copëtua. Ky copëtim i shkaktoi Shqipërisë së pavarur qysh në fillim një krizë të thellë ekonomike. Shqipëria me popullsi dërrmuese agrare, lindi si shtet me një ekonomi deficitare jo vetëm në fushën e prodhimit industrial, por edhe në atë të prodhimit bujqësor.

Me Shpalljen e Pavarësisë, organizimi administrativ, i vilajeteve mori fund. Për shtetin e ri shqiptar, njësia më e madhe administrative u bë sanxhaku, i cili më vonë u quajt prefekturë. Sipas statutit organik që u aprovua më 1914, territoret e Shqipërisë së pavarur u ndanë në 7 prefektura, aq sa ishin sanxhakët në këto vise në sistemin e vilajeteve turke — sanxhaku i Shkodrës, Durrësit, Elbasanit, Dibrës, Korçës, Beratit dhe Gjirokastrës. Gjatë viteve 20, u shtuan edhe 3 prefektura të tjera — ajo e Tiranës, Vlorës dhe e Kosovës me qendër në Kukës. Ndarja administrative në 10 prefektura, mbeti në fuqi deri në fund të vitit 1944. Çdo sanxhak ose prefekturë u nda, si dhe më parë, në disa kaza ose nënprefektura, numri i të cilave erdhi gjithashtu duke u rritur. Çdo nënprefekturë u nda nga ana e vet në disa nahije, të cilat pas vitit 1920 u quajtën komuna. Më 1938, territori i Shqipërisë kishte 10 prefektura, 34 nënprefektura dhe 181 komuna.

Në kohën e shpalljes së pavarësisë, Shqipëria kishte, në krahasim me trojet e saj, popullsinë më të rrallë në Evropë, rreth 25 banorë për km.[2] Edhe më vonë popullsia e Shqipërisë mbeti shumë e pakët. Ajo ishte më 1912: 740 mijë banorë, më 1923: 804 mijë banorë, më 1938: 1 040 mijë ba-

norë. Pasojë tjetër e sundimit feudal osman ishte edhe shpërndarja e keqe e qendrave të banuara. Vrazhdësia e sundimit të huaj turk e kishte detyruar popullsinë shqiptare të qëndronte larg fushave. Si rrjedhim më 1912, shumica e e popullsisë vendase ishte e grumbulluar në viset malore dhe kodrinore, të zgjedhura jo aq nga leverdia ekonomike se sa nga pozitat e vetëmbrojtjes. Në fushat e gjera të Shqipërisë Bregdetare, ku ndodheshin më tepër se 60% të tokave të punueshme, nuk banonin veçse 13% e ekonomive fshatare (për shembull në fushën e Myzeqesë, Kavajës dhe Durrësit gjendeshin rreth 14 mijë ekonomi agrare kundrejt 105 mijë familjeve fshatare që kishte mbarë vendi). Fushat e Shqipërisë Bregdetare si Myzeqeja, Vurgu, Bregmati, Durrësi, të mbetura shkretë prej qindra vjetësh, ishin përmbytur nga ujrat dhe qenë kthyer në toka moçalore.

**Gjendja ekonomike** Shqipëria e pavarur trashëgoi nga sundimi shekullor osman një nivel shumë të ulët ekonomik. Me gjithë përparimin që ishte dukur në periudhën e fundit të këtij sundimi, Shqipëria më 1912 ishte vendi më i prapambetur në Evropë.

Popullsia qytetare përbënte, si dhe më parë, afërsisht 12-13% të popullsisë së vendit. Kudo mbisundonte prodhimi i vogël zejtar, i cili tani ndodhej në rënie të vazhdueshme, të shkaktuar jo nga rritja e prodhimit kapitalist vendës, por nga vërshimi pa kufizim i mallrave të huaja dhe nga varfërimi i përgjithshëm i ekonomisë popullore. Madje, si pasojë e këtyre faktorëve, vetë prodhimi kapitalist vendës, i cili kishte lindur disa dhjetëravjeçarë më parë, tani ndodhej në një gjendje amullie. Më 1912 Shqipëria kishte vetëm 33 ndërmarrje prodhimi me baza kapitaliste, por numri i punëtorëve të tyre ishte tepër i pakët, kapaciteti i tyre prodhues shumë i kufizuar dhe pesha e prodhimit të tyre tepër e ulët. Për shkak të kësaj rënieje popullsia e disa qyteteve, siç ishte ajo e Shkodrës dhe e Beratit, ishte pakësuar. Më 1912, qyteti më i madh i Shqipërisë ishte gjithnjë Shkodra, por tani ajo kishte vetëm 25 mijë banorë, kurse Berati, Elbasani dhe Gjirokastra secili nga rreth 8 mijë frymë. Vetëm dy qytete kishin njohur një farë zhvillimi — Korça dhe Tirana, të cilat tani kishin, e para 22 mijë dhe e dyta 10 mijë banorë. Skelat kryesore të vendit kishin gjithashtu një popullsi të pakët — Vlora rreth 4 mijë dhe Durrësi gati 3 mijë frymë.

Fshati ishte edhe më i prapambetur se qyteti. Me përjashtim të pak plugjeve moderne që kishin depërtuar në rrethet e Vlorës, për masën dërrmuese të familjeve fshatare, vegla kryesore e prodhimit ishte gjithnjë parmenda e drunjtë me pluar hekuri e tërhequr nga penda e qeve. Sistemi i punimit të tokës ishte i parregullt, qarkullimi bujqësor zbatohej fare pak, shfrytëzimi i vaditjes ishte shumë i kufizuar. Si rrjedhim rendimentet e prodhimit të drithit ishin në përgjithësi mjaft të ulëta. Gruri për shembull në tokat malore jepte rreth 4-6 kv grurë për hektar, kurse në tokat fushore zakonisht 6-10 kv për hektar. Nga kulturat bujqësore vendin kryesor e zinin misri e thekra. Gruri zinte sipërfaqe mjaft të kufizuara. Perimet kultivoheshin rreth qyteteve dhe në disa krahina të Jugut, të cilat vazhdonin të ishin krahinat më të përparuara të vendit. Në disa vise të Shqipërisë, përveç drithërave që ishin kulturat kryesore, kultivohej edhe duhani (në zonën e Shkodrës e të Elbasanit), ulliri (në rrethet e Vlorës, Beratit, Elbasanit, Tiranës), rrushi (në zonën e Korçës, Vlorës, Përmetit, Skraparit), agrumet (në krahinën e Himarës e të Elbasanit). Çdo familje fshatare ushtronte si ekonomi ndihmëse blegtorinë, që përbënte një pasuri relativisht të madhe të ekonomisë së vendit. Si ekonomi më vete, blegtoria ushtrohej nga një numër i vogël familjesh blegtore (rreth 3-4 mijë familje vllehësh, lebrish, kelmendasish e lumjanësh), të cilat nuk përfaqësonin veçse rreth 3% të ekonomive bujqësore. Edhe në blegtori rendimenti i prodhimit ishte i ulët.

Shqipëria trashëgoi nga sundimi turk një rrjet shumë të pakët rrugor. Rrugët qenë në gjendje të keqe dhe të ndërtuara pa ndonjë lidhje midis tyre. Ndonjëra prej tyre, si ajo që lidhte më parë Sarandën me Korçën, nëpërmjet Janinës, me caktimin e kufijve u bë e papërdorshme, sepse pjesërisht kalonte në tokën e Greqisë. Rrugët e tjera qenë të shkurtëra, si ajo Shkodër-Shëngjin, Elbasan-Labinot, Gjirokastër-Kakavi, Tiranë-Durrës. Gjithsej këto rrugë arrinin deri në 300 kilometra gjatësi. Qytetet më të mëdha të Shqipërisë nuk qenë të lidhura midis tyre. Lumenjtë kishin ura vetëm kur kalonin pranë qyteteve kryesore. Larg tyre kalimi i lumenjve bëhej me trape. Shqipëria më 1912 nuk kishte asnjë hekurudhë. E vetmja hekurudhë që kalonte përmes viseve shqiptare, (hekurudha që lidhte Evropën Qendrore me Mitrovicën, Shkupin me Selanikun), tani mbeti jashtë kufijve të Shqipërisë. Transporti i mallrave midis krahinave të brendshme bëhej me qerre ose karvane. Vetëm midis qyteteve të bregdetit transporti kryhej me anë të anijeve të vogla ose barkave me vela.

Nga pikëpamja kulturore, politika obskurantiste dhe antishqiptare që ndoqi deri në fund Perandoria Osmane i la trashëgim Shqipërisë një gjendje të vajtueshme. Pjesa dërrmuese e popullsisë ishte krejtësisht analfabete dhe e zhytur në padituri. Më 1912 kishte rreth 250 shkolla fillore dhe disa dhjetëra shkolla plotore, por numri i nxënësve që i frekuentonin ishte shumë i pakët — mesatarisht 20-30 nxënës për çdo shkollë. Nëpër qytetet kryesore kishte nga një gjimnaz të vogël kurse numri i përgjithshëm i nxënësve të tyre vërtitej rreth 200 vetëve. Shkollat ishin kryesisht të huaja dhe në to mësimet jepeshin turqisht, greqisht e italisht. Në shumicën e tyre këto shkolla kishin program fetar. Shkollat e pakta shqipe me program laik dhe frymë kombëtare, të cilat qenë ngritur gjatë dhjetëvjeçarëve të fundit në luftë kundër reaksionit sulltanor e fanariot, në pragun e pavarësisë kombëtare qenë mbyllur nga qeveritarët xhonturq, dhe disa prej tyre vepronin përsëri në ilegalitet. Si rrjedhim, më 1912, numri i shqiptarëve që dinin të lexonin dhe të shkruanin gjuhën e tyre amtare ishte tepër i vogël.

**Struktura shoqërore**

Shpallja e pavarësisë kombëtare pati pasoja edhe në fushën shoqërore. Këto pasoja u ndjenë si nga pjesëtarët e klasës sunduese, ashtu edhe nga masat punonjëse të vendit.

Me shkëputjen e Shqipërisë nga Perandoria Osmane, u likuidua administrata shtetërore perandorake dhe, bashkë me të, edhe shtresa e privilegjuar e funksionarëve të lartë të kësaj administrate, e cila kishte bërë pjesë deri atëherë në radhët e klasës sunduese osmane.

Shteti kombëtar shqiptar, si shtet që lindi nga vrulli i lëvizjes iluministe rilindase, u çlirua gjithashtu nga karakteri teokratik që kishte pasur Perandoria feudale Osmane. Me fitoren e pavarësisë kombëtare, triumfoi ideja përparimtare e shkëputjes së shtetit nga xhamia ose kisha dhe e barazisë së qytetarëve pavarësisht nga feja. Si rrjedhim, edhe pse në Shqipërinë e pavarur, institucionet fetare gëzuan përkrahjen e shtetit, shtresat e larta të klerit islamik e humbën vendin e privilegjuar që kishin më parë në radhët e klasës sunduese.

Me gjithë karakterin demokratik që pati lëvizja kombëtare, shteti i pavarur shqiptar nuk u çlirua dot nga pronësia çifligare e tokës, e cila më 1912 mbulonte rreth 55% të sipërfaqes së përgjithshme agrare të Shqipërisë. Nga kë-

to, pronarët bejlerë dhe jo bejlerë zotëronin rreth 36% kurse pjesa tjeter e pronës çifligare ndodhej në duar të shtetit (15%) dhe të institucioneve fetare (4%). Si rrjedhim, bejlerët çifligarë i ruajtën pozitat që kishin më parë si pjesëtarë të klasës sunduese.

Më 1912, një fuqi të rëndësishme ekonomike gëzonte edhe borgjezia tregtare. Në mënyrë të veçantë reshperët e mëdhenj kishin grumbulluar kapitale monetare të konsiderueshme, ruanin në duart e tyre monopolin e tregtisë së jashtme, zotëronin, si dhe bejlerët, prona çifligare në fshat, kishin në pronësi të tyre mjetet kryesore të transportit detar dhe, me anën e veprimtarisë kamatare, mbanin në kthetrat e tyre një mori zejtarësh, fshatarësh dhe tregtarësh të vegjël. Si të tillë ata kishin interesa të përbashkëta me bejlerët çifligarë, madje në mjaft sektorë të ekonomisë bashkëpunonin midis tyre. Kjo bashkësi interesash shprehej edhe në drejtime të tjera. Të dy palët nuk kishin interes të përmbysej struktura shoqërore e vendit, mbasi në këtë sistem ata zinin një pozitë të privilegjuar. Gjithashtu ata nuk kishin interes të ndryshohej rrënjësisht legjislacioni i mëparshëm turk, mbasi ky legjislacion u siguronte atyre shfrytëzimin pa pengesa të pronësisë çifligare, ushtrimin e lirë të veprimtarisë kamatare dhe veprimtari të ndryshme spekuluese.

Mbi këtë truall interesash të përbashkëta vazhdoi të ruhej aleanca klasore midis bejlerëve çifligarë dhe borgjezisë reshpere e formuar gjatë lëvizjes për çlirimin kombëtar. Në saje të kësaj aleance, reshperët e mëdhenj u bënë së bashku me bejlerët çifligarë pjesëtarë të klasës sunduese të vendit. Shqipëria e pavarur lindi kështu si një shtet çifligaro-borgjez.

Me fitoren e pavarësisë kombëtare, kontradikta themelore e mëparshme midis mbarë popullit shqiptar dhe sundimtarit të huaj osman, tani mori fund. Por me tiparet çifligare-borgjeze që përvetësoi shteti shqiptar, kontradiktat e tjera të brendshme që gërryenin strukturën e mëparshme ekonomike dhe shoqërore jo vetëm nuk u zhdukën, por dolën në plan të parë. Të interesuar për përmbysjen e pushtetit çifligaro-borgjez nuk ishin vetëm prodhuesit e zhveshur nga mjetet e prodhimit (fshatarët pa tokë dhe punëtorët mëditës), por edhe shtresat mikroborgjeze të fshatit e të qytetit (fshatarët pronarë dhe zejtarët e ndryshëm), së bashku me shtresat demokratike të vetë borgjezisë kombëtare.

Edhe pse fshatarët pa tokë së bashku me punëtorët mëditës, përfaqësonin pjesën më të shfrytëzuar të popull-

sisë, peshën kryesore në këtë front kontradiktash kundër rendit çifligaro-borgjez e zinin ende masat mikroborgjeze, të cilat përbënin shumicën e popullsisë shqiptare dhe me prodhimin e tyre zinin vendin kryesor në ekonominë e Shqipërisë.

Shqipëria e pavarur trashëgoi kështu një barrë problemesh jetike të rënda dhe të ndërlikuara, të cilat e penguan zhvillimin e saj të shpejtë ekonomik e shoqëror. Përveç kësaj pavarësia e vendit kërcënohej vazhdimisht nga planet ekspansioniste të imperializmit dhe të shteteve shoviniste fqinje. Për këtë arsye, lufta për përmbysjen e pushtetit çifligaro-borgjez dhe për vendosjen e një rendi shoqëror demokratik, së bashku me luftën kundër rrezikut imperialist e shovinist për mbrojtjen e pavarësisë ekonomike dhe politike të Shqipërisë — përbëjnë tiparet themelore të historisë së shtetit shqiptar gjatë periudhës që fillon me Shpalljen e Pavarësisë Kombëtare në nëntor 1912 dhe mbyllet me humbjen e plotë të kësaj pavarësie në prill të vitit 1939.

## 2. ZHVILLIMI I MARRËDHËNIEVE KAPITALISTE NË QYTET

**Industria në vitet 20**

Me Shpalljen e Pavarësisë Kombëtare, Shqipëria u çlirua përfundimisht nga grabitja fiskale e qeverisë turke. Të ardhurat e ekonomisë kombëtare tani nuk shkonin në Stamboll por mbeteshin në vend. Kjo qe një rrethanë e favorshme për zhvillimin e industrisë shqiptare. Megjithatë ekonomia kombëtare nuk përfitoi sa duhej nga krijimi i shtetit shqiptar. Pas Shpalljes së Pavarësisë, Shqipëria mbeti për tetë vjet me radhë e copëtuar dhe e pushtuar nga ushtritë e huaja (1912-1920). Luftimet midis tyre, vendosja e ligjeve ushtarake të pushtimit dhe anarkia politike që mbretëroi kudo, e penguan zhvillimin ekonomik dhe shoqëror të vendit. Gjatë këtyre viteve jo vetëm që industria shqiptare nuk bëri ndonjë hap përpara, por më keq akoma, Shqipëria pësoi dëme të mëdha në njerëz dhe materiale. Përveç të tjerave, pushtuesit e huaj tërhoqën këtej sasira të konsiderueshme monedhash ari e argjendi. Kart-

monedhat austro-hungareze, me të cilat u mbush tregu shqiptar, me mbarimin e luftës, u zhvleftësuan krejtësisht.

Veç kësaj, gjatë kësaj kohe u bënë orvatjet e para për depërtimin e kapitaleve të huaja në Shqipëri. Fill pas Shpalljes së Pavarësisë Kombëtare, qeverisë së Vlorës iu paraqit nga ana e Fuqive të Mëdha kërkesa për ngritjen me kapitale të huaja të një banke emisioni dhe krediti në Shqipëri. Pak më vonë, në verën e vitit 1913, ekipe teknikësh austriakë e italianë brodhën nëpër Shqipëri për të zbuluar burimet minerale të vendit dhe për të studiuar mundësinë e investimeve të kapitaleve të huaja në sektorë të ndryshëm të ekonomisë shqiptare. Për të lehtësuar depërtimin e këtyre kapitaleve, Fuqitë e Mëdha e detyruan Shqipërinë e dobët me anën e Statutit Organik të prillit 1914 që të respektonte privilegjet, të cilat i kishin siguruar më parë nga Perandoria Osmane nën formën e kapitulacioneve.

Në bazë të këtyre privilegjeve u hartuan projektet e para për investime kapitalesh të huaja në sektorë të ndryshëm të ekonomisë së vendit. Por realizimi i shpejtë i këtyre projekteve u vështirësua përkohësisht nga shpërthimi i Luftës së Parë Botërore. Megjithatë krahas ushtrive të huaja që pushtuan Shqipërinë erdhën këtu edhe përfaqësuesit e disa prej shoqërive të mëdha kapitaliste të Evropës, dhe ndonjëra prej tyre filloi të shfrytëzonte menjëherë burimet minerale të vendit. Më 1918 shoqëria italiane SIMSA mori koncesionin e shfrytëzimit të minierës së serës në Selenicë, të cilën e bleu nga shoqëria e mëparshme frënge. Po atë vit një shoqëri italiane filloi shfrytëzimin e naftës në Drashovicë dhe vetë ushtria pushtuese filloi nxjerrjen e qymyrgurit në Memaliaj. Në të njëjtën kohë, ekipe teknikësh austriakë studiuan shfrytëzimin e bakrit në Pukë dhe të qymyrgurit në Kërrabë ndërsa ekipet franceze ato të qymyrit në Mborje dhe të minierave të tjera gjetkë.

Me mbarimin e Luftës së Parë Botërore, forcat demokratike shqiptare korrën një fitore të rëndësishme ndaj imperializmi ndërkombëtar. Kongresi i Lushnjës që u mblodh në janar të vitit 1920, nuk e njohu Statutin Organik të vitit 1914, rrjedhimisht ai hodhi poshtë edhe kapitulacionet në dobi të Fuqive të Mëdha. Me këtë vendim dhe me të tjerat që mori Kongresi, Shqipëria fitoi plotësisht sovranitetin e vet kombëtar. U krijuan kështu rrethana politike të favorshme për përparimin e ekonomisë kombëtare në përgjithësi dhe për zhvillimin e industrisë shqiptare, në veçanti.

Në fakt, me gjithë dëmet e pësuara gjatë Luftës së Pa-

rë Botërore, Shqipëria më 1920 disiponte kapitale monetare të konsiderueshme. Sipas llogaritjeve të bëra më 1922 nga ekonomisti i Lidhjes së Kombeve Albert Kalmé (A.Calmés), në Shqipëri ekzistonin, në formë thesaresh të fshehura, 60-100 milionë franga ari pa llogaritur stolitë e ndryshme prej floriri, kapital ky i mjaftueshëm për të vënë në lëvizje jetën ekonomike të vendit. Por ky kapital nuk u hodh në fushën e investimeve, mbasi mungoi një politikë përkrahëse nga ana e shtetit përballë vërshimit të kapitalit të huaj. Qysh në vitin 1921, kur u dukën shenjat e stabilizimit të gjendjes së brendshme dhe të pozitës të jashtme të Shqipërisë, dolën nga ana e borgjezisë shqiptare kërkesat e para për investime kapitalesh në lëmin e prodhimit industrial dhe në fushën e institucioneve financiare. Në Kongresin e tregtarëve të Shqipërisë, që u mbajt në Tiranë në verën e vitit 1922, u kërkua me forcë përkrahja shtetërore për investimin e kapitaleve në fushën e industrisë. Por këto projekte nuk mundën të vihen të gjitha në jetë në radhë të parë nga presioni që ushtruan kapitalet e huaja, të cilat me anë të koncesioneve të ndryshme ia rrëmbyen nismat nga duart borgjezisë shqiptare.

Edhe pse në të tilla kushte negative, nën ndikimin e kërkesave ekonomike të vendit gjatë viteve 20, industria shqiptare pati një farë zhvillimi. Karakteristikë e kësaj periudhe është se industria kombëtare u rrit vetëm me investimet e kapitaleve private, pa asnjë kontribut financiar nga ana e shtetit shqiptar. Gjatë viteve 20 u investuan në këtë fushë nga borgjezia vendase, mesatarisht rreth 1 milion franga ari në vit. Më 1928 shuma e përgjithshme e kapitaleve shqiptare të investuara në ndërmarrjet industriale arriti në gati 9,2 milionë franga ari. Ajo ishte një industri e lehtë. Fabrikat që u ngritën gjatë kësaj periudhe merreshin të gjitha me përpunimin e lëndës së parë bujqësore të prodhuar në vend. Më 1928 vendin e parë e zinin fabrikat e miellit (4 fabrika të mëdha dhe 53 punishte të vogla), të cilat u ngritën pothuajse në të gjitha qytetet e Shqipërisë. Vinin pastaj, për nga numri i njësive, sharrat mekanike (24 njësi), fabrikat e vajit e të sapunit (15 njësi), shtypshkronjat (14 njësi), fabrikat e duhanit (9 njësi), fabrikat e tekstilit (4 njësi), centralet e elektrikut (4 njësi), fabrikat e alkoolit (2 njësi) dhe fabrika të tjera me nga dy ose një njësi (fabrika të orizit, tullave, lëkurëve, qilimave, karameleve, çimentos, etj.).

Në vitin 1923 filluan të ngriheshin të parat ndërmarrje kapitaliste anonime aksionare shqiptare. Prej tyre, ndërmarrjet më të rëndësishme që u ngritën gjatë viteve

1923-1928 ishin shoqëria industriale e duhanit STAMLES në Durrës, Shoqëria industriale e duhanit SAIDE në Elbasan, Shoqëria Gjenerale e Elektrikut në Korçë, Shoqëria tregtaro-industriale e kripës SITA në Tiranë, Shoqëria industriale e elektrikut SESA në Tiranë, Shoqëria industriale e Portland Çimentos në Shkodër, Shoqëria «Dele» për prodhimin e qilimave në Gjirokastër, Shoqëria industriale e alkoolit «Merkur» në Drenovë të Korçës. Në fakt shoqëritë



Fabrikë mielli (vitet 30)

anonime aksionare ishin ndërmarrjet më të rëndësishme industriale që u ngritën me kapitale shqiptare gjatë viteve 20. Më 1928 kapitali i tyre përfaqësonte rreth 68% të mbarë kapitalit që ishte investuar nga borgjezia shqiptare në industrinë e vendit.

Ndërkohë, qysh në fillim të viteve 20, një varg shoqërish kapitaliste të Anglisë, Shteteve të Bashkuara të Amerikës, Italisë, Francës e Jugosllavisë, shkëputën nga qeveria shqiptare koncesione të ndryshme për shfrytëzim minierash dhe për ngritje bankash. Lajmet e përhapura mbi zbulime burimesh të mëdha nafte të bëra gjatë Luftës së Parë Botërore në Shqipëri vunë në lëvizje dhe në luftë midis tyre sidomos shoqëritë kapitaliste amerikane, angle-

ze, italiane e frënge. Një sferë tjetër e rëndësishme për kapitalin financiar të huaj, ishte koncesioni për ngritjen e të ashtuquajturës Bankë Kombëtare të Shqipërisë, për të cilën tregonte interes të veçantë borgjezia shqiptare. Në qershor 1923, Komiteti financiar i Lidhjes së Kombeve, me ndërhyrjen e grupit financiar italian, mori vendim të krijohej një bankë në Shqipëri, në të cilën kapitali frëng, anglez e italian, do të merrnin secili prej tyre 25% të aksioneve, kurse diferenca do të ndahej midis vendeve të tjera (Belgjikës, Zvicrës, Jugosllavisë). Por banka nuk mundi të krijohej menjëherë për shkak të situatës revolucionare që ziente në Shqipëri dhe të vetë revolucionit që shpërtheu në qershor të vitit 1924.

Me rivendosjen në fund të vitit 1924 të pushtetit kundërrevolucionar çifligaro-borgjez, klika zogiste, e cila erdhi në fuqi me ndihmën e fuqive të huaja, e zgjeroi më tej politikën e «dyerve të hapura» përballë shteteve të mëdha kapitaliste, veçanërisht përballë kapitalit italian, amerikan e anglez. Si pasojë e këtij kapitullimi, vitet 1925-1926 u bënë vitet e sulmit dhe të shtënies në dorë të levave më të rëndësishme të ekonomisë së Shqipërisë nga ana e kapitalit të shteteve imperialiste. Gjatë këtyre dy viteve, qeveria zogiste u dha kapitalistëve të huaj 12 koncesione për shfrytëzim minierash dhe vetëm një shqiptari koncesionin e shfrytëzimit të qymyrgurit të Drenovës. Shoqëritë kapitaliste të huaja morën kështu në koncesion 23% të truallit të Shqipërisë (695 000 ha) kurse kapitalisti shqiptar vetëm 280 ha (baras me 0.05% të territorit të dhënë koncesion).

Veç këtyre më 1925 grupi financiar italian, në bashkëpunim me kapitalistë bankarë të vendeve të tjera, morën përfundimisht koncesionin e krijimit të Bankës Kombëtare të Shqipërisë, si bankë emisioni e krediti.

Tjetër koncesion me pasoja të rënda për ekonominë e Shqipërisë, qe konventa për huan prej 100 milionë fr. ari, që qeveria e A. Zogut nënshkroi me shoqërinë italiane SVEA (Società per lo Sviluppo Economico dell' Albania).

Me konventa të tjera qeveria e Romës siguroi vërshimin pa pengesa të mallrave të industrisë italiane në Shqipëri. Rëndësi të veçantë pati sidomos konventa tregtare e nënshkruar qysh në janar të vitit 1924 midis qeverisë së Romës dhe qeverisë shqiptare që kryesohej atëhere nga A.Zogu. Ngjarjet e Revolucionit të Qershorit e bënë të pamundur zbatimin e kësaj konvente atë vit. Por menjëherë pas vendosjes së kundërrevolucionit qeveria zogiste miratoi zbatimin e saj. Në konventë thuhej midis të tjerave se

sigurohej liria e lundrimit dhe e tregtisë midis qytetarëve të të dy vendeve si dhe barazia e të drejtave të tyre në ushtrimin e tregtisë dhe të industrisë, sipas parimit të kombit më të favorizuar. Një klauzolë e tillë favorizonte depërtimin e kapitaleve italiane në Shqipëri dhe largimin e kapitaleve shqiptare nga vendi, gjë që ishte gjithashtu në interes të politikës imperialiste italiane. Nga kjo konventë përfituan vetëm kapitalistët italianë, të cilët ngritën në Shqipëri një varg ndërmarrjesh në sektorin e minierave, industrisë, ndërtimit dhe transportit.

Si përfundim gjatë viteve 20, kapitali shqiptar u investua kryesisht në fushën e industrisë së lehtë, kurse kapitali i huaj shtiu në dorë Bankën Kombëtare, sektorin e minierave dhe kontrollin e doganave. Më 1928 në Shqipëri ekzistonin gjithsej 151 ndërmarrje industriale me kapitale shqiptare dhe 10 ndërmarrje minerare me kapitale të huaja. Krahas tyre qëndronte masa e prodhuesve të vegjël të shpërndarë në 9 170 punishte të ndryshme. Ndërsa punishtet zejtare karakterizoheshin si dhe më parë nga veglat e dorës, ndërmarrjet industriale kishin një bazë teknike të mekanizuar. Megjithatë vetëm një pjesë e vogël e tyre ishte e pajisur me makineri relativisht moderne. Shumica dërrmuese ishte ngritur me makineri të vjetra dhe të konsumuara. Veç kësaj numri i punëtorëve që punonin në ndërmarrjet industriale dhe minerare (2 565 vetë) ishte shumë i pakët në krahasim me numrin e punëtorëve të angazhuar në punishtet zejtare (17 030 vetë), të cilët së bashku me mjeshtrit zejtarë që merrnin pjesë në prodhim (9 170 vetë) kapnin shumën prej 28 765 vetë. Numri i punishteve zejtare dhe i ndërmarrjeve kapitaliste së bashku me punëtorët e tyre, të ndarë për degë të prodhimit, më 1928 ishte si vijon:

| Dega e prodhimit | Punishtet zejtare | | Ndërmarrjet kapitaliste | |
|---|---|---|---|---|
| | Punishtet nr. | Prodhuesit nr. | Ndërmarrjet nr. | Punëtorët nr. |
| 1. Prodhime të veshmbathjes | 1 854 | 4 070 | 6 | 147 |
| 2. Prodhime ushqimore | 4 489 | 7 722 | 87 | 625 |
| 3. Lëndë ndërtimi | 882 | 2 206 | 27 | 390 |
| 4. Përpunim metalesh | 534 | 950 | — | — |
| 5. Energji elektrike | — | — | 4 | 40 |
| 6. Prodhime të ndryshme | 1 411 | 2 032 | 27 | 620 |
| 7. Ndërmarrje minerare | — | — | 10 | 743 |
| | 9 170 | 17 030 | 161 | 2 565 |

Veçori tjetër e prodhimit industrial të kësaj periudhe është se ai përfaqësohej nga njësi ekonomike të vogla, sikurse e tregon pasqyra e tyre sipas numrit të punëtorëve, në vitin 1928:

| | Ndërmarrjet | | Fuqia punëtore | |
|---|---|---|---|---|
| | nr. | % | nr. | % |
| 1—4 punëtorë | 31 | 19,2 | 95 | |
| 5 – 9 » | 79 | 49,2 | 610 | |
| 10 – 24 » | 30 | 18,6 | 672 | |
| 25 – 49 » | 12 | 7,4 | 420 | |
| 50 – 99 » | 6 | 3,7 | 372 | |
| 100 e lartë » | 3 | 1,9 | 396 | |
| | 161 | 100,— | 2 565 | |

Sikurse shihet, numrin më të madh të ndërmarrjeve (68,4%) e përbënin fabrikat me më pak se 10 punëtorë, kurse njësitë ekonomike me më tepër se 50 punëtorë qenë vetëm 9 (5,6%), nga të cilat 8 ishin ndërmarrje minerare të kapitalit të huaj.

Më 1928 peshën kryesore në fushën e prodhimit industrial e zinte gjithnjë prodhimi zejtar. Megjithatë rritja e këtyre fabrikave tregonte se Shqipëria kishte hyrë përfundimisht në rrugën e zhvillimit të kapitalizmit.

**Zhvillimi i tregtisë** Lënia jashtë kufijve të Shqipërisë të territoreve shqiptare me ekonomi bujqësore të pasur, pati pasoja të thella në fushën e tregtisë së brendshme dhe të jashtme. Me krahinat e varfëra malore që mbetën brenda kufijve shtetërore, Shqipëria e pavarur, me prodhimet e saj bujqësore, plotësonte normalisht 50-70% të nevojave të popullsisë. Kështu tani ajo u detyrua të importonte, përveç prodhimeve të mëparshme industriale, edhe sasi të konsiderueshme prodhimesh bujqësore, pa qenë në gjendje që t'i mbulonte me eksportimet e saj. Si rrjedhim, shteti i pavarur shqiptar lindi me një bilanc tregtar të theksuar pasiv.

Veç kësaj, me caktimin në vitin 1913 të kufijve politikë, tregtia tranzite që kryhej ende nëpërmjet bregdetit

shqiptar midis skelave tregtare evropiane dhe viseve që mbetën jashtë këtyre kufijve tani u ndërpre pothuajse përfundimisht. Së bashku me të u pakësuan fitimet valutore që nxirrte nga kjo tregti borgjezia reshpere e Shqipërisë, fitime të cilat mbulonin deri në një farë shkalle bilancin e pagesave. Si rrjedhim, shteti i pavarur shqiptar, lindi gjithashtu me një bilanc pagesash të theksuar pasiv.

Rritja e importit gjallëroi tregtinë e brendshme të cilën e favorizuan gjithashtu një varg rrethanash si: depërtimi gjithnjë e më i madh i ekonomisë monetare në fshat, stabilizimi i jetës publike dhe zgjerimi i rrjetit të komunikacionit. Zgjerimi i tij gjallëroi një varg tregjesh lokale dhe rriti numrin e tregtarëve hambarxhinj.

Veçoria kryesore që karakterizoi tregtinë e jashtme ishte rritja e pandërprerë e mallrave të importuara nga jashtë dhe pakësimi i vazhdueshëm i mallrave që Shqipëria eksportonte në vise të huaja. Brenda 9 vjetëve, që nga viti 1920 deri në 1928, në pragun e krizës ekonomike botërore, vlefta e mallrave të importuara kapi tërësisht 193,1 milionë franga ari kurse ajo e mallrave të eksportuara vetëm 75,9 milionë franga ari. Pra Shqipëria pati gjatë kësaj periudhe 9 vjeçare një deficit në bilancin tregtar prej 117,2 milionë frangash ari. Dërgesat valutore të të mërguarve që hynë në Shqipëri gjatë kësaj periudhe llogariten në 62-70 milionë franga ari. Si rrjedhim pasuria monetare e Shqipërisë gjatë viteve 20 u pakësua prej 47-55 milionë franga ari. Më 1929 Shqipëria kishte humbur gjysmën e pasurisë monetare që zotëronte më 1920. Për shkak të politikës pa përgjegjësi të qeverive çifligare-borgjeze që sunduan gjatë viteve 20, ekonomia kombëtare e Shqipërisë hyri në kthetrat e krizës së rëndë monetare.

Për të dalë nga këto vështirësi, qeveria zogiste zgjodhi rrugën e kapitullimit duke marrë hua të reja nga Italia fashiste dhe duke i dhënë si shpërblim qeverisë së Romës koncesione të tjera ekonomike dhe politike. Por edhe këto hua, ashtu si dhe ajo e SVEA-s, nuk u shpenzuan për t'i krijuar vendit një bazë të shëndoshë ekonomike, por u përdorën për të plotësuar nevojat administrative, politike dhe ushtarake të shtetit dhe të pallatit zogist. Për më tepër qeveria mbretërore nuk mori asnjë masë për të pakësuar diferencën e madhe midis vleftës së importimeve dhe eksportimeve. Përkundrazi, pas vitit 1929 kjo diferencë erdhi gjithnjë duke u rritur. Gjatë periudhës dhjetëvjeçare të monarkisë zogiste (1929-1938), vlefta e përgjithshme e mallrave të importuara në Shqipëri arriti në 271,5 milionë franga ari kurse ajo e mallrave të eks-

portuara kapi vetëm 121,6 milionë franga ari, duke regjistruar kështu një deficit prej gati 150 milionë franga ari. Dërgesat valutore të të mërguarve, të cilat në këtë periudhë ranë për shkak të krizës ekonomike botërore, nuk mbuluan as një të tretën e deficitit tregtar. Si rrjedhim, Shqipëria ishte më 1938 në pragun e falimentimit financiar.

Vendin e parë në tregtinë e jashtme të Shqipërisë e zinte Italia. Pastaj vinin me radhë Jugosllavia, Çekosllovakia, Franca, Gjermania, Greqia etj. Numri i shteteve të huaja me të cilat Shqipëria zhvillonte marrëdhënie tregtare erdhi vazhdimisht duke u rritur. Deri më 1938 Shqipëria lidhi marrëveshje tregtare me 21 shtete të huaja.

Rritja e marrëdhënieve tregtare me shtetet e huaja solli shtimin e firmave që kishin lidhje të drejtpërdrejtë me tregun e jashtëm. Më 1938 lart nga 400 firma tregtare ose agjenci kishin lidhje me shoqëritë e huaja kapitaliste përsa u përket importimeve dhe mbi 200 firma tregtare ose agjenci përsa u përket eksportimeve.

Në mallrat e importuara vendin e parë e zinin mallrat industriale të konsumit të gjerë duke përfshirë këtu edhe sendet ushqimore; në radhë të dytë vinin prodhimet gjysmë të punuara për industrinë; vendin e tretë e zinin lëndët e para për industrinë e zejtarinë e vendit. Pjesën më të madhe të mallrave të eksportuara e zinin prodhimet blegtorale, (djathë, vezë, lëkurë, lesh dhe gjë e gjallë) pesha specifike e të cilave arrinte në 60-70%; në radhë të dytë vinin prodhimet bujqësore (ullinj, duhan, etj.), kurse mineralet ruajtën gjatë gjithë kësaj periudhe një peshë specifike shumë të ulët.

Nëpërmjet lirisë së pakufizuar të tregtisë zhvillohej një spekulim i madh që dëmtonte ekonominë e vendit. Drithi, për shembull, megjithëse nuk arrinte për nevojat e vendit, eksportohej në verë nga tregtarët grosistë, kurse në pranverë, kur vendin e pllakoste zija e bukës, importohej me ngutësi dhe me çmime më të larta. Gjatë vitit 1935, për shembull, misri u eksportua me 5,5 franga kuintalin dhe u importua me 9 franga kuintalin; më 1937 gruri u eksportua me 11 franga kuintalin dhe u importua me 16 franga kuintalin.

Zhvillimi i madh i tregtisë krijoi një grup afaristësh të fuqishëm të cilët arritën të monopolizonin në duart e tyre tregtinë e artikujve të nevojës së parë, siç qe tregtia e drithit. Në këtë fushë u dhanë në koncesion edhe monopole nga vetë shteti (kripa, letër-cigaret, etj.).

**Komunikacionet** Hapat e parë për ndërtimin e një rrjeti rrugor u hodhën gjatë Luftës së Parë Botërore. Për nevojat e tyre ushtarake, ushtritë austriake, italiane dhe frënge që pushtuan Shqipërinë, ndërtuan me shpejtësi rreth 1 000 kilometra rrugë të improvizuara. Pjesa më e madhe e tyre (rreth 650 km) u ndërtua nga ushtria austriake. Me këtë rrjet u lidhën midis tyre disa nga qytetet e Shqipërisë së Mesme e Veriore, si Shkodra me Tiranën, Durrësin, Elbasanin e Lushnjën. Me rrugët që u ndërtuan nga ushtria italiane u lidh Vlora me Gjirokastrën, Përmetin, Delvinën e Sarandën. Ushtritë franceze që kishin pushtuar qarkun e Korçës, ndërtuan vetëm rrugë me karakter lokal. Veç këtyre ushtritë austriake dhe italiane, gjithnjë për nevojat e tyre ushtarake, ndërtuan një rrjet dekovili, me një gjatësi prej 350 kilometrash. Me dekovilin që u ndërtua prej ushtrisë austriake, u lidhën gjithashtu qytete të rëndësishme si Shkodra me Tiranën, Durrësin dhe Lushnjën, kurse dekovili i ndërtuar nga ushtritë italiane pati karakter lokal. Por ky rrjet rrugor përveçse kishte një trase të dobët nuk i lidhte gjithë krahinat e Shqipërisë. Qytetet e Shqipërisë Veriore nuk lidheshin me ato të Shqipërisë Jugore dhe të dy këto pjesë të Shqipërisë qenë të shkëputura nga viset e Shqipërisë Juglindore. Përveç kësaj, ky rrjet rrugor pas mbarimit të luftës u bë i papërdorshëm, sepse ushtritë austriake gjatë tërheqjes së tyre i hodhën urat në erë.

Pas vitit 1920, kur u mëkëmb aparati shtetëror shqiptar, u ndje nevoja e madhe për rrugë dhe mjete komunikacioni, si nga qeveria shqiptare e cila synonte të centralizonte pushtetin shtetëror, ashtu dhe nga borgjezia tregtare, e cila kërkonte të ulte koston e transportit të mallrave. Nën nxitjen e këtyre nevojave, qysh në vitin 1921, filloi meremetimi i rrugëve të mëparshme, ndreqja e urave të prishura dhe projektimi i rrugëve të reja që do të lidhnin tre sistemet rrugore të izoluara, të ndërtuara nga ushtritë e huaja gjatë Luftës së Parë Botërore. Në ndërtimin dhe meremetimin e rrugëve u përdor puna angari e vendosur me një ligj të posaçëm, me të cilën u ngarkuan të gjithë qytetarët meshkuj të Shqipërisë nga mosha 18 deri 58 vjeç. Puna angari u caktua 10 ditë në vit, por të pasurve iu dha mundësia që ta shlyenin me të holla ose me bedel.

Megjithatë deri më 1925 nuk u ndërtua ndonjë rrugë e re e rëndësishme. As rrugët e mëparshme nuk u riparuan tërësisht. Atë vit në Shqipëri kishte afërsisht 900 km rrugë të përdorshme. Por ky rrjet qe gjithnjë i dobët dhe i pamjaftueshëm. Ai nuk kalonte nëpër të gjitha qendrat e

prefekturave. Peshkopia dhe Kukësi nuk kishin asnjë lidhje me rrjetin rrugor. Midis Tiranës dhe Korçës nuk kishte rrugë direkte automobilistike. Veç kësaj, për shkak të punës angari, rrugët qenë në gjendje të keqe. Urat mungonin pothuajse kudo kurse kalimi mbi lumenjtë e mëdhenj kryhej gjithnjë me anën e lundrave. Për këtë arsye edhe mjetet e transportit automobilistik ishin shumë të pakta.

Presioni për zgjerimin e rrjetit rrugor, nuk vinte vetëm nga nevojat e ekonomisë së vendit, por me depërtimin e kapitalit të huaj, edhe nga ana e fuqive imperialiste, në radhë të parë nga ana e Italisë fashiste. Marrëveshja për huanë e SVEA-s që u nënshkrua më 1925 midis qeverisë zogiste të Tiranës dhe grupit financiar italian u diktua pikërisht nga interesat politike dhe ushtarake të qeverisë fashiste të Romës, dhe nën ndikimin e këtyre interesave u përdor pothuajse krejtësisht (rreth 96,4% e huas) për ndërtime rrugësh e pallatesh. Ndërkohë vazhdoi edhe ndërtimi i rrugëve me punën angari të fshatarëve. Si rezultat i këtyre ndërtimeve, Shqipëria kishte më 1938 një rrjet prej 2 224 km rrugë me karakter kombëtar dhe 767 km rrugë lokale, pra mesatarisht 10 km rrugë për çdo 100 $km^2$.

Gjatë këtyre viteve u duk edhe transporti ajror në Shqipëri. Shqipëria ishte i vetmi vend në Evropë që futi shërbimin e transportit ajror më parë se sa transportin hekurudhor. Shërbimi i transportit të parë ajror u vendos në Shqipëri në nëntor të vitit 1924, në kohën e qeverisë së F.Nolit. Qeveria shqiptare ia dha koncesionin e transportit ajror shoqërisë gjermane Adria-Aero-Lloyd. Më vonë atë e mori shoqëria italiane Ala Littoria që e ruajti deri më 1943. Me shërbimin e transportit ajror u lidh kryeqyteti me një varg qytetesh brenda e jashtë vendit.

Me zhvillimin e rrjetit të brendshëm të komunikacionit, transporti detar midis krahinave bregdetare të Shqipërisë, filloi ta humbasë rëndësinë që kishte më parë. Në vitet 30 transporti detar u kufizua vetëm për mallrat e peshës së rëndë. Përkundrazi rritja e marrëdhënieve tregtare të Shqipërisë me tregjet e huaja dhe krijimi i qindra firmave autonome të lidhura me tregun e jashtëm, i dhanë hov zhvillimit të rregullt të transportit detar midis viseve shqiptare dhe vendeve të ndryshme të Evropës, sidomos Italisë. Por ndërkohë flota tregtare shqiptare, edhe pse me tradita të lashta, ishte asgjësuar nga konkurrenca e flotës tregtare të huaj. Gjatë viteve 30 mjetet e transportit detar qenë kryesisht në duar të shoqërive kapitaliste italiane.

Megjithë këto, mjetet dhe rrugët e komunikacionit nuk mundën ta lehtësonin në masën e nevojshme zhvillimin e

ekonomisë së vendit, sepse transporti qe shumë i shtrenjtë. Për shembull, në vitet 1929-1930 me çmimin e një kuintali grurë mund të përballoheshin shpenzimet e transportit të tij vetëm për 320 km rrugë ndërsa në Gjermani përballoheshin për 9 590 km rrugë. Akoma më të shtrenjta ishin shpenzimet e transportit ajror. Nga kjo shtrenjtësi, mjetet e transportit rrugor qenë shumë të pakta në Shqipëri. Si rrjedhim edhe pesha e mallrave të tregtisë së brendshme të transportuara me mjete automobilistike ose me anije detare ishte tepër e ulët. Më 1938, vëllimi i mallrave të tregtisë së brendshme të transportuara me automjete ishte 7 140 mijë tonë kilometër, dhe me anije 1 667 mijë tonë kilometër.

Shpenzimet e mëdha të transportit me mjete moderne, përcaktoheshin në radhë të parë nga çmimi i lartë i karburantit (prodhimin dhe tregtinë e karburantit e kishte monopol shoqëria kapitaliste italiane AGIP), nga rrugët e këqia që nxirrnin shpejt jashtë përdorimit mjetet e transportit dhe më në fund, nga norma mesatare e lartë e fitimit të shoqërive dhe privatëve kapitalistë.

**Kriza ekonomike botërore dhe industria shqiptare gjatë viteve 30**

Kriza ekonomike botërore që u shfaq në vitin 1929, preku edhe Shqipërinë. Por ndryshe nga vendet e mëdha kapitaliste, kriza që pllakosi Shqipërinë në këto vite, nuk u shkaktua nga superprodhimi kapitalist i brendshëm. Kriza ekonomike botërore, nuk bëri gjë tjetër veçse e thelloi më tepër amullinë, e cila ishte shfaqur këtu qysh më parë.

Amullia që kishte pushtuar prej kohësh ekonominë kombëtare të Shqipërisë ishte si ajo e vendeve të prapambetura, te të cilat veprimi i ligjeve ekonomike kapitaliste nuk u shoqërua me zhvillimin e prodhimit të madh kapitalist. Shumë kohë përpara se të shfaqej kriza ekonomike botërore, në Shqipëri, pasuria monetare e vendit po pakësohej çdo vit, numri i të papunëve po rritej gjithnjë e më tepër dhe fuqia blerëse e popullsisë po ulej vazhdimisht. Kriza kishte depërtuar thellë sidomos në ekonominë fshatare, ndonëse kërkesat që kishte vendi për prodhime bujqësore po rriteshin nga viti në vit. Mbeturinat e marrëdhënieve feudale në prodhim, shpërndarja e keqe e pronësisë tokësore, mungesa e veglave moderne në bujqësi, rendimenti i ulët i prodhimeve të fshatit dhe barra e rëndë e taksave shtetërore, nuk e lejonin fshatin shqiptar as të plotësonte nevojat që kishte vendi për drithë, as t'i bënte ballë

konkurrencës së prodhimeve bujqësore të huaja. Gjithashtu prodhimet blegtorale, të cilat gjatë viteve 20 zinin një vend të rëndësishëm në ekonominë shqiptare, kishin për shkak të qirasë së madhe të kullotave, të taksës së rëndë të xhelepit dhe çmimit të lartë të kripës, një kosto më të lartë nga çmimi që ekzistonte në tregun ndërkombëtar.

Kriza ekonomike botërore e thelloi amullinë ekonomike të Shqipërisë në radhë të parë, sepse gjatë viteve 1930-1935 shtetet e huaja për shkak të situatës së tyre të vështirë financiare, i pakësuan blerjet e prodhimeve bujqësore e blegtorale. Si rrjedhim eksportimi i këtyre prodhimeve nga Shqipëria ra në një masë tepër të ndjeshme, nga 14,9 milionë fr.ari në 1928, në 12,4 milionë më 1930, në 4,5 milionë më 1932 dhe në 4,3 milionë fr.ari më 1934. Rënia e sasisë së mallrave të eksportuara, krijoi një kontigjent prodhimesh të tepërta sidomos prodhimesh blegtorale që tregu i brendshëm për shkak të fuqisë së ulët blerëse as më parë nuk ishte në gjendje t'i konsumonte. Pa u rritur prodhimi vendës u krijua kështu një farë «superprodhimi» artificial që çoi në uljen e shpejtë të çmimeve të tyre dhe rrjedhimisht në varfërimin e mëtejshëm të ekonomive të vogla fshatare.

Në të njëjtën kohë fuqitë imperialiste, për të lehtësuar veten nga kriza ekonomike, e ulën në minimum çmimin e shitjes së mallrave të tyre dhe invaduan me to tregjet e vendeve të tjera, në radhë të parë ato të kolonive dhe të vendeve të prapambetura. Këto mallra të cilat vërshuan pa pengesa në Shqipëri, sidomos dumpingu i tekstileve që organizoi Japonia në vitet 1931-1933, konkurruan me lehtësi prodhimet e zejtarëve shqiptarë, të cilat mbetën stoqe në dyqanet apo në shtëpitë e tyre. Edhe në qytet, sikurse në fshat pa u rritur prodhimi vendës, u krijuan një farë «superprodhimi» artificial, i cili pati po ato pasoja: shkaktoi uljen e çmimeve të prodhimeve zejtare, si rrjedhim varfërimin e shpejtë të zejtarëve shqiptarë.

Shqipëria i ndjeu pasojat e krizës ekonomike botërore edhe në drejtime të tjera. Qysh nga viti 1929, kur pllakosi papunësia në vendet kapitaliste sidomos në Shtetet e Bashkuara të Amerikës, dërgesat e të mërguarve shqiptarë u pakësuan së tepërmi. Si rrjedhim familjet që jetonin me këto dërgesa u zhytën në varfëri kurse deficiti kronik i Shqipërisë në bilancin e pagesave mori përpjesëtime të mëdha. Nga ana tjetër me pakësimin që pësuan në këto vite të ardhurat buxhetore, qeveria zogiste nuk qe në gjendje jo vetëm të kryente punimet e parashikuara, por as të paguante rregullisht rrogat e nëpunësve, sidomos të nëpunësve

të vegjël, të cilët i merrnin rrogat e tyre me 4 deri 7 muaj vonesë.

Të gjithë këta faktorë së bashku e ulën shumë fuqinë blerëse të vendit gjë që nga ana e vet solli një ulje çmimesh të panjohur deri atëherë. Më 1934 çmimet e artikujve ushqimorë, të marra në përgjithësi, ishin gati tri herë më të ulëta se në vitin 1928.

Karakteristikë e veçantë e krizës ekonomike që pushtoi Shqipërinë, ishte se pikën më të lartë ajo e arriti këtu më 1934 dhe jo më 1932 si në vendet e mëdha kapitaliste. Ajo pra, në Shqipëri filloi para krizës ekonomike botërore dhe vazhdoi pas saj. Më 1938 tregtia e jashtme nuk e kishte arritur ende nivelin e vitit 1928 (më 1928 importi ishte 32,1 milionë fr. ari, eksporti — 14,9 milionë kurse më 1938 importi kapte 23 milionë dhe eksporti 9,7 milionë fr. ari). Po ashtu edhe çmimet mbetën gjithnjë të ulëta. Më 1938 çmimet e përgjithshme ishin 61% kurse ato të sendeve ushqimore rreth 51% në krahasim me çmimet e vitit 1928.

Kriza e thellë që pushtoi ekonominë e Shqipërisë krijoi një gjendje krejt të disfavorshme për industrinë shqiptare. Gjatë viteve 1929-1934 nuk u hapën fabrika të reja. Shumë nga fabrikat e mëparshme e ngadalësuan veprimtarinë e tyre ekonomike. Pati gjithashtu raste që disa fabrika e ndërprenë përkohësisht prodhimin. Por pasojat e krizës ekonomike në qytet i ndjeu në mënyrë të veçantë prodhimi zejtar. Me uljen e madhe të fuqisë blerëse të popullsisë, shumica dërrmuese e zejtarëve u rrënua ekonomikisht. Rrënimi preku sidomos zejtarët e vegjël, të cilët me të ardhurat shumë të pakta që mezi siguronin, shpeshherë nuk ishin në gjendje të paguanin as taksat shtetërore. Si rezultat i këtij rrënimi, gjatë viteve 1929-1934, me mijëra zejtarë i mbyllën dyqanet e tyre. Rrënimi i zejtarëve vazhdoi edhe pasi u mbyll cikli i krizës ekonomike botërore (1933-1938). Ndërsa më 1928 në Shqipëri kishte 9 170 punishte zejtare, më 1938 qëndronin prej tyre në këmbë vetëm 5 550 njësi.

Falimentimi i ekonomive të vogla zejtare, vërshimi i fshatarëve të varfëruar nëpër qytete, ndërprerja e mërgimit në vise të huaja dhe kthimi i një numri të madh kurbetlinjsh që mbetën pa punë në vendet kapitaliste, e shtuan jashtë mase ushtrinë e të papunëve. Për këtë arsye, mëditjet e punëtorëve u ulën në kulm. Mëditja e punëtorit të krahut nga 1,20 franga që ishte më 1928, ra më 1934 në 0,40 franga.

Rrënimi i ekonomive të vogla dhe rritja e të papunëve sollën rritjen e borxheve. Kërkesat e mëdha për borxhe, rritën përqindjen e kamatës. Gjatë këtyre viteve fajdeja

arriti deri në 100%. Në një raport që qeveria e Tiranës i drejtonte mbretit Zog në gusht të vitit 1932, thuhet se vetëm nga zyrat e noterit të një qyteti si Gjirokastra prej më pak se 15 mijë banorësh ishin regjistruar borxhe për një shumë prej më tepër se 6 milionë franga ari.

Vitet e krizës ekonomike botërore shënuan një etapë të re, në sulmin që ndërmori kapitali italian për ta detyruar Shqipërinë e dobët që t'i nënshtrohej politikës imperialiste të Italisë.

Pas sukseseve të para që korri në vitet 20, kapitali italian arriti gjatë viteve të krizës ekonomike të kalonte në emrin e vet pothuajse të gjitha koncensionet që kishin siguruar deri atëherë në Shqipëri shoqëritë kapitaliste angleze dhe amerikane. Veç kësaj kapitali italian siguroi gjatë viteve 30 koncensione të tjera ekonomike dhe financiare në Shqipëri. Financierët fashistë arritën ta asgjësojnë Bankën Bujqësore të Shqipërisë që po krijohej me kapitale shqiptare dhe të ngrenë, krahas Bankës Kombëtare, degë të dy institucioneve bankare italiane (Banco di Napoli dhe Banca del Lavoro). Përveç këtyre tri rrjetave bankare, më 1938 funksiononin në Shqipëri si shoqëri aksionare ose private me kapitale italiane afërsisht 40 ndërmarrje, nga të cilat 7 ishin ndërmarrje minerare, 4 ndërmarrje industriale, 3 ndërmarrje bujqësore, 7 ndërmarrje ndërtimi dhe shumë firma tregtare. Me qëllim që Shqipëria të mbetej një vend i prapambetur dhe të varej ekonomikisht nga kapitali i huaj, shoqëritë italiane nuk ngritën këtu ndonjë ndërmarrje të rëndësishme por lëndën e parë që nxirrnin në Shqipëri e tërhiqnin në gjendjen natyrore dhe e përpunonin në Itali.

Gjatë viteve 30, gjendja ekonomike e Shqipërisë u keqësua edhe nga politika sabotuese që organizuan vetë financierët fashistë. Një rol të rëndësishëm luajti në këtë drejtim Banka Kombëtare e Shqipërisë, e cila për të varfëruar tregun e brendshëm vuri në qarkullim gjatë kësaj periudhe, një sasi shumë të kufizuar monedhash, më pak se nevojat ekonomike të vendit dhe më pak se rezervat që ajo kishte në ar, valuta dhe vlefta të tjera. Gjithashtu kreditë që akordoi Banka Kombëtare qenë shumë më të pakta se sa fondet e kreditit që ajo kishte në dispozicion. Veç kësaj, kreditë u jepeshin firmave shqiptare kryesisht për veprimtari tregtare dhe jo për veprimtari industriale.

Me gjithë kushtet e vështira, industria shqiptare mundi ta rimerrte veten vetëm pas vitit 1934. Ndikoi në këtë mes fakti se pasi mori fund cikli i krizës ekonomike botërore, çmimet e mallrave të industrisë së huaj kapitaliste filluan të ngriheshin me shpejtësi, kurse në Shqipëri paga e fuqisë punëtore dhe çmimi i lëndës së parë mbetën vazhdimisht të

ulëta. Në këtë koniunkturë çmimesh, prodhimi industrial shqiptar që mbështetej në lëndën e parë vendase, mundi t'i bënte ballë deri në një farë shkalle konkurrencës së mallrave të huaja. Për këto arsye, pas viteve të krizës ekonomike botërore, industria shqiptare njohu një farë zhvillimi të përkohshëm.

Ritmi i fabrikave të ngritura gjatë viteve 30 ishte më i ulët se ai i viteve 20. Gjatë kësaj periudhe, në fushën e prodhimit industrial u investuan rreth 800 mijë franga ari në vit. Nga 9,2 milionë franga që ishte kapitali i investuar më 1928 në industrinë e vendit (pa minierat), më 1938 shuma e këtij kapitali arriti në 17,4 milionë fr. ari. Gjithashtu nga 151 ndërmarrje industriale që kishte më 1928, numri i tyre më 1928 u rrit në 238 (pa ndërmarrjet minerare të cilat gjatë kësaj periudhe u pakësuan nga 10 në 6). Me përjashtim të centraleve të elektrikut, të gjitha fabrikat e reja, i takonin, sikurse dhe fabrikat e mëparshme, industrisë së lehtë, në radhë të parë industrisë ushqimore (fabrika mielli, makaronash, bonbonesh, pijesh alkoolike dhe joalkoolike) në radhë të dytë industrisë së veshmbathjes (fabrika tekstili, lëkure, gome, këpucësh) dhe në radhë të tretë industrisë së lëndës së ndërtimit (fabrika tullash, tjegullash, pllakash, etj.)



Fabrikë tisazhi

Pasqyra e ndërmarrjeve kapitaliste sipas degëve të prodhimit së bashku me numrin e punëtorëve që punonin në to, kur zhvillonin veprimtari të plotë ekonomike, ishte më 1938 si vijon:

| Kategoria | Ndërmarrje | Punëtorë |
|---|---|---|
| Industria ushqimore | 124 | 1374 |
| Industria e veshmbathjes | 32 | 764 |
| Industria e lëndës së ndërtimit | 36 | 810 |
| Industria e energjisë elektrike | 7 | 154 |
| Industri të ndryshme | 39 | 303 |
| Ndërmarrjet minerare | 6 | 4030 |
| | 244 | 7435 |

Me gjithë rritjen e saj, industria shqiptare e ruajti pamjen e mëparshme të një industrie të vogël dhe të prapambetur. Këtë e dëshmon fakti se më 1938 ato kishin mesatarisht 55 mijë franga ari kapital dhe mesatarisht 14 punëtorë për ndërmarrje, kurse 6 ndërmarrjet e huaja minerare kishin mesatarisht 1 760 mijë franga ari kapitali dhe 670 punëtorë minatorë për ndërmarrje.

Veç kësaj, me gjithë rritjen e ndërmarrjeve industriale, Shqipëria mbeti përsëri një vend kryesisht agrar, për arsye se prodhimi bujqësor zinte më 1938 akoma 90,2% të prodhimit global kurse prodhimi industrial së bashku me prodhimin zejtar zinin 9,8%.

Por brendapërbrenda prodhimit industrial dhe zejtar, gjatë viteve 30 ndodhën ndryshime të rëndësishme në krahasim me gjendjen e mëparshme. Deri në vitin 1936 prodhimi zejtar e tejkalonte prodhimin industrial, kurse më 1938 prodhimi zejtar zinte 46,7% dhe prodhimi industrial 53,3% të prodhimit jo bujqësor. Në këtë mënyrë në fund të kësaj periudhe, me gjithë zhvillimin e ngadalshëm të vendit, u arrit epërsia e prodhimit kapitalist industrial kundrejt prodhimit të vogël zejtar.

### 3. ZHVILLIMI I MARRËDHËNIEVE KAPITALISTE NË FSHAT

**Zvogëlimi i pronës çifligare**

Shteti i ri shqiptar nuk preku jo vetëm çifligjet private, por edhe çifligjet vakufe dhe shtetërore. Këto çifligje të cilat më 1912 kapnin një sipërfaqe prej 210 000 ha (rreth

55% të tokës së punueshme) mbetën në duart e pronarëve të mëparshëm. Vetëm çifligjet shtetërore e ndryshuan pronarin e tyre: nga prona të shtetit turk, ato u kthyen në prona të shtetit shqiptar. Duke ruajtur pronësinë çifligare, shteti shqiptar nuk preku as marrëdhëniet agrare që trashëgoi nga sundimi osman. Shqipëria e pavarur lindi kështu si një shtet me mbeturina feudale të theksuara si në fushën e pronësisë tokësore, ashtu dhe në atë të marrëdhënieve agrare.

Çifligjet që i kaluan shtetit shqiptar zinin 56 287 ha dhe përfshinin në gjirin e tyre 175 fshatra. Këto fshatra — çifligje ndodheshin në Shqipërinë e ulët bregdetare, kryesisht në fushën e Myzeqesë e të Kavajës.[1] Shteti i pavarur shqiptar zuri kështu vendin e pronarit çifligar më të madh në Shqipëri. Më vonë, me konfiskimin në vitin 1922 të çifligjeve të Esat pashë Toptanit, shteti shqiptar e rriti pronën e vet çifligare deri më 64 290 ha. Në fillim të viteve 30, gjatë zhurmës demagogjike mbi të ashtuquajturën reformë agrare, qeveria zogiste nuk preku veçse 4 698 ha nga prona çifligare shtetërore, kurse po në atë periudhë parlamenti monarkist i dhuroi Ahmet Zogut 4 çifligje shtetërore në Myzeqe prej 3 650 ha. Si rezultat i këtyre ndryshimeve, më 1938 prona çifligare shtetërore kapte gjithsej 55 942 ha.[2]

Më 1912 pronësia çifligare vakufore kapte rreth 13 700 ha tokë të punueshme. Pas Shpalljes së Pavarësisë Kombëtare, një pjesë e saj u kthye në pronë e institucioneve fetare, kryesisht e Komunitetit Mysliman Shqiptar. Pjesa tjetër mbeti si dhe më parë nën administrimin e mytevelinjve shqiptarë, të cilët më vonë ose i shitën ose i kthyen në pronësi private.

Në kohën e Shpalljes së Pavarësisë Kombëtare, pjesa më e madhe e pronësisë çifligare, rreth 140 000 ha tokë të punueshme ndodhej në duart e çifligarëve privatë. Megjithatë, më 1912, ajo nuk ishte kryesisht, si në mes të shekullit të kaluar në pronësi të pak familjeve të mëdha feudale. Pasardhësit e këtyre familjeve tani zotëronin vetëm gjysmën e saj — rreth 72 mijë ha. Gjysma tjetër, rreth 68 mijë ha, ishte në zotërim të disa qindra pronarëve të ndryshëm, (agallarë, tregtarë, funksionarë, etj.). Në masën dërrmuese çifligjet private ndodheshin në viset e Shqipërisë së

---

1) Fshatrat — çifligje ndodheshin në rrethet e Fierit (64 fsh.), Lushnjës (42 fsh.), Durrësit (39 fsh.), Beratit (13 fsh.), Delvinës (8 fsh.), Vlorës (7 fsh.), Tiranës (1 fsh.), Shkodrës (1 fsh.).

2) Më 1945 kjo pronësi zinte rreth 50 mijë ha tokë të punueshme.

ulët bregdetare dhe në disa lugina pjellore të brendshme (në luginën e Shkumbinit, fushën e Dropullit, të Korçës, luginën e Osumit, etj.).

Pas Shpalljes së Pavarësisë Kombëtare, pronësia çifligare private hyri gjithashtu nën mbrojtjen e shtetit. Por me konsolidimin e administratës shtetërore praktika e vjetër e rritjes së saj me anën e grabitjeve të hapëta nga ana e bejlerëve të fuqishëm, erdhi vazhdimisht duke rënë.

Prona çifligare edhe pse gëzoi mbrojtjen e shtetit, nuk u rrit. Me qeverisjen e saj anakronike, e cila karakterizohej nga prapambetja e forcave prodhuese dhe nga mbeturinat feudale në prodhim, rendimentet bujqësore në ekonominë çifligare mbetën vazhdimisht të ulëta. Fshatari bujk nuk kishte ndonjë nxitje për të rritur prodhimin sepse kjo rritje nxiste lakminë e pronarit dhe zakonisht shtesa e prodhimit përfundonte në hambarët e tij. Veç kësaj, nën ndikimin e tregut bujqësor ndërkombëtar, çmimet e prodhimeve bujqësore, erdhën duke u ulur me ritme të shpejta. Nën veprimin e ligjeve kapitaliste të tregut, në ekonominë bujqësore çifligare u krijua një koniunkturë e tillë që shpuri nga njëra anë, në pakësimin e të ardhurave të pronarit nga puna e bujkut, nga ana tjetër në rritjen e kërkesave të fshatarëve për tokë, pra në rritjen e çmimit të tokës së punueshme. Në të tilla rrethana, pronarët çifligarë nuk kishin më interes t'i investonin kapitalet e tyre monetare në fushën e pronësisë tokësore aq më tepër kur edhe tokat e shumta që zotëronin, në pjesën më të madhe i mbanin djerr, pa i shfrytëzuar ekonomikisht. Si pasojë gjatë viteve 20 dhe në mënyrë të veçantë gjatë viteve 30 procesi i shitjes së pronës çifligare u zhvillua me ritme shumë të shpejta. Tokat e shitura vetëm pjesërisht mbetën përsëri çifligje, mbasi një masë e tyre e konsiderueshme, u ble me sakrifica të mëdha nga fshatarët prodhues. Krahas pakësimit të pronës çifligare që erdhi si pasojë e këtyre shitjeve, u zhvillua më tej edhe procesi i copëzimit të saj me anën e trashëgimisë. Ky proces mori përpjesëtime të gjera sidomos në fillim të viteve 30, kur filloi të flitej për një «reformë agrare» në Shqipëri. Copëzimi dhe pakësimi i pronës tokësore çifligare, përbën një nga karakteristikat kryesore të zhvillimit agrar të Shqipërisë gjatë viteve 20 dhe 30.

Copëzimi dhe pakësimi i pronës çifligare veproi në të gjitha krahinat e vendit dhe preku jo vetëm familjet e vjetra feudale, por edhe pronarët agallarë, tregtarë, funksionarë etj. Si rezultat i këtij procesi, që nga viti 1912 deri në vitin 1945[1] prona çifligare private u ul nga 140 000 ha në

1) Të dhëna të sakta për vitin 1938 nuk ka.

52 040 ha. Prej këtyre, 7 familjeve latifondiste u takonin vetëm 14 550 ha, kurse pjesa tjetër prej 37 490 ha u përkiste 2 563 çifligarëve të vegjël.

Si përfundim krejt prona çifligare (shtetërore, vakufore dhe private), e cila më 1912 përfshinte një sipërfaqe prej rreth 210 mijë ha (rreth 55% të tokës së punueshme), me 1945 ishte përgjysmuar duke përfshirë vetëm 106,3 mijë ha (rreth 27% të tokës së punueshme). Masën më të madhe të këtij pakësimi prej 104,7 mijë ha e pësuan çifligjet private (88 mijë ha) dhe vetëm një masë të vogël çifligjet vakufe (9,4 mijë ha) apo çifligjet shtetërore (6,3 mijë ha). Si rrjedhim, pozita që zinte prona e madhe çifligare në ekonominë bujqësore të Shqipërisë erdhi duke u dobësuar vazhdimisht. Bashkë me të erdhi duke u ngushtuar me ritme të shpejta baza ekonomike e mbeturinave feudale që sundonin ende në fshatin shqiptar.

**Varfërimi i masave fshatare**

Megjithëse prona çifligare erdhi duke u pakësuar, ky pakësim nuk u krye me rrugë revolucionare por nën ndikimin e ekonomisë monetare. Tokat e punueshme që shitën pronarët çifligarë, vetëm në një masë të vogël kaluan në duart e prodhuesve fshatarë. Pjesa më e madhe e tyre kaloi në duart e pronarëve të parasë, të cilët në mjaft raste i ruajtën në këto toka marrëdhëniet e mëparshme çifligare. Të zhytur përherë në varfëri, fshatarët e vegjël dhe fshatarët bujq nuk patën mundësi të pajiseshin me tokën që u nevojitej, as të shtonin prodhimin bujqësor. Veç kësaj, ngritja nëpër qytetet e fabrikave të vajit e të sapunit, të lëkurave e të tisazhit e minoi seriozisht ekonominë ndihmëse të fshatarit dhe ia pakësoi atij më tej të ardhurat nga veprimtaria suplementare. Rendimentet e ulëta të prodhimit, që erdhën si pasojë e shfrytëzimit joracional të tokës, pakësimi i të ardhurave suplementare që u shkaktua nga konkurrenca e prodhimit industrial dhe rritja e taksave shtetërore, e cila rëndoi kryesisht mbi prodhuesin e fshatit, e futën masën e fshatarëve të vegjël, në rrugën e varfërimit të mëtejshëm.

Varfërimi i masave fshatare mori përpjesëtime jashtëzakonisht të mëdha sidomos gjatë viteve të krizës ekonomike botërore (1929-1933), pasojat e së cilës u ndien edhe në vitet e mëvonshme. Ajo që peshoi më tepër në kurriz të masave fshatare në përgjithësi, ishte fakti se çmimet e

prodhimeve bujqësore pësuan gjatë këtyre viteve një rënie më të madhe se çmimet e mallrave industriale. Kjo anomali në rënien e çmimeve e detyroi fshatarin shqiptar që për të blerë të njëjtin artikull industrial dhe për të paguar të njëjtën taksë shtetërore, të shiste në treg një sasi më të madhe prodhimesh bujqësore. Më 1910 për të blerë 1 kg sheqer fshatari duhej të shiste 3,65 kg misër, më 1934 për të blerë po atë sasi sheqeri duhej të shiste 18,5 kg misër; po ashtu 1 kg kripë ishte më 1910, baras me 0,65 kg misër, kurse më 1934 baras me 6,7 kg misër.

Fshatarët u rrënuan gjithashtu nga luhatjet e mëdha të çmimeve të prodhimeve bujqësore e blegtorale, kryesisht të misrit e grurit, gjatë stinëve të ndryshme të vitit. Zakonisht në verë, kur skadonin afatet e borxheve, fshatarët shisnin me nxitim në treg prodhimet e tyre me çmime të ulëta, ndërsa në pranverë vetë ata ishin të detyruar ta blinin me çmim të lartë. Për shembull çmimi i misrit dhe i grurit, në dhjetor të vitit 1935 qe përkatësisht 177% dhe 178% më i lartë se çmimi i tyre në qershor të atij viti.

Koniunktura rrënuese e çmimeve, e cila e kishte burimin e saj në tregun kapitalist botëror e dëmtoi fshatarin edhe në drejtime të tjera. Çmimet shumë të ulëta të prodhimeve bujqësore dhe çmimet shumë të shtrenjta të prodhimeve industriale e penguan fshatarin të përdorte mjete e vegla moderne në bujqësi. Një traktor kushtonte 4 800--6 200 franga, një makinë korrëse mbi 2 600 franga, një makinë e thjeshtë shirëse gati 600 franga dhe një parmendë hekuri moderne rreth 41 franga ari. Për të blerë një parmendë të tillë fshatarit i duhej të shiste 3-4 kuintalë misër; një hektar tokë e punuar me traktor kushtonte sa çmimi i 3 kuintalëve grurë. Fshatarët prodhues të Shqipërisë s'kishin mundësi as të blinin mjete e vegla moderne, as t'i merrnin këto me qira për t'i përdorur në tokat e tyre shumë të pakta e të copëzuara.

Në këto rrethana, të mbytur nga borxhet e nga fajdeja, fshatarët gjatë gjithë kësaj periudhe, vazhduan t'i shisnin kafshët dhe bagëtitë e tyre. Të llogaritura afërsisht, borxhet e fshatarëve në vitin 1933 qenë rreth 20 milionë franga ari, gati sa ishte buxheti i shtetit. Kafshët e bagëtitë e shitura u grumbulluan nga tregtarët e xhambazët të cilët pjesërisht i eksportuan jashtë shtetit, sepse në vend, me gjithë nevojat që kishin për kafshë pune, fshatarët nuk kishin të holla për t'i blerë. Pra nga fshati dhe nga vendi u larguan kafshët e punës pa u zëvendësuar as me mjete e vegla moderne, as me kafshë pune të tjera. Ritmin e pakësimit të kafshëve të punës e tregojnë afërsisht shifrat e ek-

sportimit të tyre megjithëse këtu nuk janë përfshirë as kafshët e punës që therreshin në vend, as ato që mbanin tregtarët dhe fshatarët e pasur, të cilat i jepnin me qira. Që nga viti 1922 deri më 1938 nga Shqipëria u eksportuan 34 733 qé e buaj ndërsa u importuan vetëm 7.

Kjo shitje e vazhdueshme e kafshëve të punës bëri që më 1938 Shqipëria të kishte vetëm 84 095 pendë qé dhe 8 840 pendë buaj, pra mesatarisht 1 pendë qé për çdo 4,2 ha tokë. Sasia e pendëve të qeve ishte baras me rreth 55% të familjeve bujqësore. Duke marrë parasysh se një pjesë e mirë e pendëve të qeve ishte në duar të fshatarëve të pasur dhe të pronarëve çifligarë, kuptohet në mungesë të statistikave të hollësishme se një numër i madh i familjeve fshatare nuk zotëronin jo vetëm pendën e qeve, por as një ka të vetëm.

Në rrethanat e këtij varfërimi të vazhdueshëm vetëm një pjesë shumë e pakët e fshatarëve të vegjël gjeti mundësinë të rriste ngastrën e tokës së punueshme dhe të hynte në radhët e fshatarëve të mesëm e më pak akoma në ato të fshatarëve të pasur. Këtë mundësi e patën sidomos ato familje fshatare, të cilat shumën e domosdoshme të të hollave e grumbulluan me të ardhurat që krahët e tepërta të punës siguruan gjatë viteve të mërgimit ekonomik. Përkundrazi, shumica dërrmuese e fshatarëve të vegjël erdhi duke u rrënuar ekonomikisht. Si pasojë e këtij varfërimi, u rrit numri i krahëve të tepërta, të cilët braktisën fshatin dhe kërkuan punë në fronte të tjera, brenda ose jashtë vendit. Gjatë viteve 20, me dhjetëra mijë fshatarë vazhduan të mërgonin jashtë Shqipërisë, kryesisht në ShBA dhe në përpjesëtime më të vogla në Australi, Francë dhe Argjentinë. Por gjatë viteve të krizës ekonomike botërore dyert e mërgimit u mbyllën, për shkak të papunësisë së madhe që pushtoi vendet kapitaliste. Madje gjatë atyre viteve, mjaft nga kurbetlinjtë, duke mbetur pa punë në mërgim, u kthyen në atdhe. Vitet 30 shënuan periudhën më të vështirë për masat e fshatarëve të vegjël, sepse edhe fronti i punës nëpër qytetet e vendit ishte shumë i kufizuar. Për këtë arsye gjatë këtyre viteve, ata vazhduan të shitnin jo vetëm kafshët e punës apo bagëtitë e imëta, por edhe tokën e bukës.

Si përfundim, edhe pse prona e madhe çifligare u pakësua me ritme më të shpejta, numri i fshatarëve pa tokë dhe ai i fshatarëve të vegjël mbeti gjithnjë i lartë. Më 1945 në fshatin shqiptar më tepër se tre të katërtat e popullsisë agrare (rreth 77,3%) vuanin nga mungesa e tokës. Prej tyre 21 540 familje (13,9%) nuk kishin fare tokë dhe ishin ose

fshatarë bujq ose fshatarë argatë. Të tjerët, 98 400 familje (63,4%) zotëronin gjithsej 55,475 ha, pra, mesatarisht 0,6 ha tokë për familje (14,1% të tokës së punueshme). Kjo do të thotë se tre të katërtat e popullsisë së fshatit ishin të interesuara për të ndryshuar gjendjen e pronësisë tokësore që sundonte në Shqipëri.

**Rritja e borgjezisë agrare**

Ndërsa pronësia çifligare e gozhduar pas mbeturinave feudale të prodhimit, nuk iu përshtat dot depërtimit të ligjeve ekonomike kapitaliste, fshatarët e pasur të lidhur krejtësisht me prodhimin për treg, gjetën kushte shumë të favorshme për zhvillimin e tyre të shpejtë ekonomik e shoqëror.

Fshatarët e pasur, të cilët si kategori shoqërore kishin lindur pas mesit të shek.XIX, dalloheshin nga pronarët çifligarë, bejlerë apo agallarë, për faktin se ata praktikonin në tokat e tyre jo metodën e shfrytëzimit çifligar, por qeverisjen ekonomike kapitaliste. Ata shfrytëzonin punën me mëditje të argatëve, por, në të njëjtën kohë, merrnin pjesë edhe vetë në prodhim. Më 1912 fshatarët e pasur zinin një vend pak të rëndësishëm në fushën e ekonomisë bujqësore të vendit: disa mijëra familje të cilat zotëronin gjithsej rreth 40 mijë ha. Pas Shpalljes së Pavarësisë rritja e nevojave të vendit për prodhime bujqësore e blegtorale i dha një shtytje të madhe rritjes së prodhimit për treg nga ana e fshatarëve të pasur dhe të mesëm. Në këto rrethana, tokat që vunë në shitje si pronarët çifligarë, ashtu dhe fshatarët e vegjël, në pjesën e tyre dërrmuese u blenë nga fshatarët e pasur dhe nga një pjesë e fshatarëve të mesëm, të cilët me këtë rast u kthyen në fshatarë të pasur. Më 1945 në Shqipëri kishte 10 640 familje fshatarësh të pasur (6,8% të ekonomive agrare), të cilët zotëronin gjithsej 121 560 ha tokë (31% të tokës së punueshme), pra mesatarisht 11,4 ha tokë për familje.

Si rrjedhim, gjatë viteve 30 ndryshoi raporti që ekzistonte më parë në fushën e pronësisë tokësore. Ndërsa më 1912 vendin kryesor e zinte pronësia çifligare (rreth 210 000 ha) tani kjo pronësi (106 300 ha) kaloi në radhën e tretë, kurse vendin e parë e zunë tokat e borgjezisë agrare (121 560 ha), e cila më 1912 zinte vendin e tretë.[1] Veç kësaj, borgjezia agrare zinte në fushën e prodhimit bujqësor një peshë shumë më të rëndësishme se pronarët çifligarë,

---

1) Si më 1912, ashtu dhe më 1945, vendin e dytë në fushën e pronësisë tokësore e zinin fshatarët e mesëm, kurse fshatarët e vegjël, ndonëse përfaqësonin përqindjen më të lartë të popullsisë, zinin vendin e katërt

për arsye se fshatarët e pasur i shfrytëzonin pothuajse tërësisht tokat e tyre, kurse në pronat çifligare gati tri të katërtat e sipërfaqes rinin vazhdimisht djerr. Për hir të të ardhurave më të mëdha që siguronin fshatarët e pasur, mjaft çifligarë të vegjël të pa shkëputur nga fshati hoqën dorë nga metoda e shfrytëzimit çifligar dhe filluan të praktikonin qeverisjen direkte kapitaliste duke hyrë kështu në radhët e borgjezisë agrare vendase.

Krahas fshatarëve të pasur, të cilët u rritën jashtë sferës së pronësisë çifligare, u rritën gjithashtu edhe fermerët bujq, përfaqësuesit e borgjezisë agrare në truallin e pronësisë çifligare. Por rritja e tyre u krye me ritme shumë të ngadalshme, për arsye të prirjes së pronarëve çifligarë për ta shtuar gjithnjë e më tepër rentën në kurriz të fermerëve bujq dhe të prirjes së vetë fermerëve për të blerë, me të hollat e grumbulluara, tokën që punonin duke u kthyer kështu në fshatarë pronarë.

Kategoria e shfrytëzuesit që u zhvillua më tepër në truallin e pronësisë çifligare, ishte ajo e myltezimit. Më parë, myltezimi ishte një hallkë administrative midis çifligarit dhe bujkut. Ai kishte për detyrë të grumbullonte detyrimet e bujqve për llogari të çifligarit, duke realizuar me këtë rast fitimin e vet sipas marrëveshjes me pronarin e çifligut. Por qysh në vitet e fundit të sundimit osman me largimin nga fshati të bejlerëve çifligarë dhe me lidhjen e tyre pas funksioneve shtetërore, disa pronarë çifligarë filluan t'i jepnin në iltizam të ardhurat e çifligjeve të tyre duke kërkuar ose tërësisht ose pjesërisht pagesën e iltizamit përpara vjeljes së detyrimeve të bujqve. Si rrjedhim myltezimët, pasi i paguanin çifligarit shumën e caktuar, fitonin të drejtën të mblidhnin vetë, për llogari të tyre dhe jo të pronarit çifligar, detyrimet e bujqve. Kështu ata filluan të kenë lidhje ekonomike drejtpërdrejt me bujkun. Pas Shpalljes së Pavarësisë ky tip i myltezimit u përhap me ritëm më të shpejtë, sidomos në çifligjet e shtetit. Këtu ata qenë njëkohësisht edhe dhjetarë. Po kështu ndodhi më vonë edhe në çifligjet private. Në këtë mënyrë myltezimët përpiqeshin të nxirrnin nga bujqit sa më tepër të ardhura, me qëllim që mbasi të vinin në vend iltizamin dhe mbasi t'i paguanin të dhjetën shtetit, të realizonin për vete sa më tepër fitim.

Ndryshe nga fshatarët e pasur, myltezimët interesoheshin vetëm për të nxjerrë sa më tepër të ardhura dhe nuk investonin asgjë në ekonomitë që kishin marrë në iltizam. Më vonë, kur myltezimet i përforcuan pozitat e tyre në fshat (kur merrnin për disa vjet me radhë iltizamin e

një çifligu), filluan të grumbullonin në duart e tyre kafshët e punës që humbisnin bujqit tretarë e qesimtarë. Megjithatë ata nuk arritën të ktheheshin në qiramarrës kapitalistë. Kafshët e punës që kishin përqendruar në duart e tyre myltezimët nuk i shfrytëzonin në mënyrë kapitaliste, por ua jepnin me qira bujqëve. Si rrjedhim, duke mos investuar kapitale në fushën ekonomike dhe duke mos e qeverisur vetë çifligun që kishin marrë në iltizam, myltezimët u kthyen në tregtarë-fajdexhinj.

**Zhvillimi i bujqësisë. Ngritja e ndërmarrjeve kapitaliste bujqësore**

Me gjithë kushtet e vështira në të cilat u ndodh ekonomia bujqësore, rritja e kërkesave të tregut për prodhimet e fshatit i dha deri diku një shtytje zhvillimit të bujqësisë shqiptare. Një rol të rëndësishëm luajti ndërtimi i rrjetit rrugor që lidhi midis tyre gati pjesën më të madhe të krahinave të vendit.

Ky zhvillim u shpreh në radhë të parë në fillimet e një farë rajonizimi të kulturave bujqësore. Pas Luftës së Parë Botërore, në fushën e Shkodrës, Korçës, Bilishtit dhe Shijakut u përhap kultura e patates, e cila njihej fare pak në shekullin e kaluar. Nën shtytjen e kërkesave të tregut, në ekonomitë fshatare të fushës së Dibrës e të Korçës u shtua prodhimi i fasuleve kurse në ato të zonës së Shkodrës e të Elbasanit, kultura e duhanit, me të cilën tani furnizohej industria e vendit. Gruri, i cili më parë kultivohej kryesisht në Shkodër, Korçë e Gjirokastër, tani filloi të mbillej edhe në vise të tjera. Sidomos në fushën e Myzeqesë brenda viteve 1912-1938 prodhimi i tij u trefishua, tregues ky gjithashtu i rëndësishëm i rritjes së tregut të brendshëm të bujqësisë.

Zgjerimi i tregut bujqësor solli edhe njësimin e masave dhe të peshave, të cilat më parë ndryshonin nga një krahinë në tjetrën. Qysh gjatë viteve 20 masa e vetme për matjen e tokës u bë dynymi prej 1 mijë metrash katrorë dhe hektari prej 10 dynymësh; vendin e masave të ndryshme të peshave tani e zuri kilogrami dhe kuintali, të panjohura më parë në Shqipëri; masat e ndryshme të gjatësisë tani ia lanë vendin metrit të njohur nga gjithë tregjet evropiane.

Parmendat moderne vazhduan të përdoreshin në masë të kufizuar nga bujqit e rrethit të Tiranës, Fierit e Vlorës. Pas Luftës së Parë Botërore, gjatë viteve 1918-1919 në krahinat jugperëndimore të pushtuara nga ushtria italiane u sollën nga jashtë rreth 2 000 parmenda hekuri dhe 500 trina moderne.

Pas vitit 1926, dhe sidomos pas vitit 1929, në Shqipëri filluan të përhapeshin me një ritëm më të shpejtë veglat moderne të bujqësisë. Gjatë këtyre viteve deri më 1938, u importuan si nga shteti, ashtu edhe nga tregtarët privatë 24 143 parmenda dhe trina hekuri. Gjatë viteve 1930-1938 filluan të hynin në bujqësinë shqiptare makinat e para bujqësore, por gjithnjë në sasira të kufizuara. Deri në 1938 hynë në Shqipëri vetëm 32 traktorë, 19 makina korrëse, 395 makina të thjeshta shirëse, 3 278 vegla për vreshta dhe 141 vegla të ndryshme. Edhe pse shumë të pakta, ato dëshmojnë për fillimin e bujqësisë intensive.

Paralelisht, me hyrjen e makinave dhe veglave moderne, u dukën shenjat e zhvillimit të bujqësisë edhe në drejtime të tjera. Gjatë viteve 1930-1938 u bënë bonifikimet e para. Vetëm më 1938 nga bonifikimet përfituan 20 000 ha tokë (18 500 ha me kanalizime vaditëse dhe 1 500 me kanalizime kullimi).

Duke filluar prej vitit 1929 filluan të vinin më sistematikisht fara të ndryshme; më 1929 u importuan rreth 209 kv, më 1932 8 600 kv, më 1936 rreth 8 900 kv, dhe më 1938 rreth 13 000 kv, ndër të cilat vendin kryesor e zinte fara e grurit.

Vendin e monokulturës filloi ta zinte dora-dorës qarkullimi trikulturor dhe në krahinat më të zhvilluara qarkullimi katërkulturor. Megjithatë monokultura vazhdoi të mbizotëronte për shkak të shpërndarjes shumë të keqe të tokave. Fshatarët që zotëronin mesatarisht 0,54 ha tokë qenë të detyruar të mbillnin vazhdimisht misër për të siguruar bukën, gjë që shkaktonte uljen e pjellorisë së tokës. Monokultura ekzistonte ende në ato toka të cilat vuanin në dimër nga uji i tepërt dhe nuk mund të mbilleshin me të lashta, por vetëm me misër.

Rritja e qyteteve i dha hov edhe rritjes së kopshtarisë. Sidomos gjatë viteve 30 u përhap me shpejtësi në afërsi të qyteteve kultura e perimeve. Gjatë këtyre viteve u dukën gjithashtu fidanishtet e para (më 1938 u shpërndanë 98 mijë rrënjë fidane).

Më në fund zhvillimi i bujqësisë solli edhe nevojën për kuadro të specializuara. Më 1938 kuadrot e specializuara për bujqësi arrinin në 243 vetë, prej të cilëve 86 qenë me shkollë të lartë, 127 me shkollë të mesme, 30 me shkollë të ulët.

Një dukuri e re ishin orvatjet për ngritjen e ndërmarrjeve kapitaliste bujqësore. Për t'i nxitur pronarët e mëdhenj të tokave që t'i kthenin pronat e tyre në ndërmarrje kapitaliste bujqësore, qeveria e Vidit dekretoi, më 16 prill

1914, ngritjen e një ferme model të tipit kapitalist në Xhafzotaj (Shijak), duke shpërngulur fshatarët vendës, të cilëve do t'u jepeshin toka në vende të tjera. Por ngritja e këtyre ndërmarrjeve filloi vetëm pas mbarimit të Luftës së Parë Botërore. Po në këtë kohë filloi edhe depërtimi i kapitalit të huaj, sidomos i kapitalit italian, në bujqësinë e Shqipërisë. Qysh më 1919 në rrethin e Vlorës, i cili ndodhej ende nën pushtimin italian, u ngritën koloni bujqësore me kapitale italiane. Këta tipa fermerësh, të veshur në fillim me petka ushtarake, do të ktheheshin më vonë në fermerë kapitalistë dhe do të luanin rolin e pararojës së depërtimit të imperializmit të huaj në ekonominë bujqësore të Shqipërisë. Por kjo orvatje e parë dështoi në saje të Luftës heroike të Vlorës më 1920 që i dha fund pushtimit ushtarak italian në Shqipëri.

Më vonë, sidomos gjatë regjimit zogist, filluan të ngrihen jo vetëm ndërmarrje kapitaliste bujqësore nga shteti dhe pronarët vendës, por edhe nga kapitalistë italianë. Në Xhafzotaj, Kavajë, Lushnjë, Bushat u ngritën ferma shtetërore; në Valias (Tiranë), Kamzë (Tiranë), Llakatund (Vlorë) e gjetkë u ngritën ferma të pronarëve vendës; në Sukth (Durrës) një shoqëri italiane ngriti një ndërmarrje të madhe kapitaliste (EIAA) në tokat që mori me qira nga disa pronarë çifligarë. Ndërmarrje të tjera kapitaliste italiane u ngritën në Yrshek (Tiranë), në Vurg (Delvinë) dhe në Llakatund (Vlorë).

Gjatë viteve 30 u ngritën dhe ndërmarrje të tjera prej qiramarrësish kapitalistë vendës e të huaj. Njëkohësisht ndërmarrjet e mëparshme e zgjeruan veprimtarinë e tyre ekonomike, shtuan fondin e tokës së punuar, rritën numrin e mëditësve bujqësorë, shtuan gjithashtu varietetet e kulturave. Por zhvillimin më të madh e morën ndërmarrjet kapitaliste bujqësore të huaja se sa ato të vendit. Këto të fundit u zhvilluan shumë ngadalë ose qëndruan në gjendjen ku ishin, për shkak të krizës që preku bujqësinë. Në këtë kohë, fitimet e realizuara nga ekonomitë bujqësore qenë më të pakta se fitimet që realizonin kapitalet monetare në sferën e fajdesë. Rënia e madhe e çmimeve të prodhimeve bujqësore solli dështimin e iniciativave të reja për ngritje ndërmarrjesh të mëdha kapitaliste, siç qe ajo e bonifikimit të Maliqit. Përkundrazi ndërmarrjet kapitaliste italiane u zgjeruan edhe më tepër. Kështu për shembull shoqëria EIAA kishte më 1938 rreth 5 000 ha tokë ku kishte investuar kapitalet e saj. Ferma e vogël e dikurshme në Llakatund, me tokat që mori me qira nga bejlerët e Vlorës, u kthye në një shoqëri (Shoqëria Industriale Bujqësore Shqi-

ptare — SIBS). Po kështu ferma shtetërore e Bushatit u kthye në një ndërmarrje bujqësore kapitaliste italiane.

Këto ekonomi kapitaliste punonin me mëditës të pajtuar për gjithë vitin ose për periudha të shkurtra. Në shoqëritë italiane filluan të ngulen edhe bujq të ardhur me qëllim kolonizimi nga Italia. Më 1938 në Shoqërinë EIAA të Sukthit punonin disa qindra punëtorë bujqësorë italianë.

Këto ndërmarrje kapitaliste të bujqësisë prodhonin kryesisht drithë. Disa prej tyre u pajisën edhe me punishte për të përpunuar prodhimet e tyre, si verë, raki, etj. Por pesha specifike e këtyre ndërmarrjeve në prodhimin global të bujqësisë mbeti deri më 1938 shumë e ulët.

## 4. ZHVILLIMI SHOQËROR NË VITET 1912-1938

**Bejlerët çifligarë dhe borgjezia kombëtare**

Pushteti politik në Shqipëri që u rimëkëmb në mbarim të Luftës së Parë Botërore e ruajti përsëri karakterin e mëparshëm çifligaro-borgjez.

Por me copëzimin e pronës latifondiste çifligare dhe me pakësimin në tërësi të kësaj prone, fuqia ekonomike e pronarëve çifligarë si klasë dhe, në mënyrë të veçantë, ajo e familjeve të vjetra feudale hyri në rrugën e dobësimit të vazhdueshëm.

Bejlerët çifligarë vazhduan të qëndronin në radhët e klasës sunduese, por gjatë viteve 30, një pjesë e mirë e tyre ishte kthyer në një kastë burokratësh parazitarë. Të ardhurat e mëdha, që dikur i nxirrnin nga çifligjet, tani kërkonin t'i zëvendësonin me rrogat e majme që siguronin duke zënë poste të larta shtetërore e sidomos me spekulimet që kryenin nga këto poste në kurriz të masave punonjëse. Si rrjedhim nga një klasë shoqërore, që më parë ndikonte në drejtimin e shtetit, tani bejlerët çifligarë u kthyen dalngadalë në një kastë funksionarësh të varur nga kryetari i shtetit, me peshë të vogël në jetën politike të vendit.

Pak a shumë në një rrugë të tillë hynë edhe reshperët e mëdhenj. Pakësimi i të ardhurave nga tregtia tranzite që filloi gati gjysmë shekulli më parë me hapjen e Kanalit të Suezit dhe vazhdoi pas vitit 1912 me caktimin e kufijve të Shqipërisë, gjatë viteve 20 e 30 jo vetëm nuk u

ndal por shkoi edhe më tej, sepse vetë shteti shpiptar tani ishte i interesuar për nevojat e veta buxhetore të vendoste një regjim të fortë doganor. Veç kësaj me gjallërimin që pati në këto vite jeta ekonomike e vendit, rrethi i ngushtë i reshperëve të mëdhenj e humbi monopolin e tregtisë së jashtme, sepse në të gjitha qytetet u rrit me shpejtësi numri i firmave të vogla që hynë drejtpërdrejt në lidhje tregtare me firmat industriale të huaja. Si rezultat i këtij procesi, reshperët e mëdhenj mbaruan përfundimisht së qëni të vetmit ndërmjetës midis tregut të brendshëm dhe tregut të huaj. Për të kompensuar pakësimin e fitimeve të mëparshme, ata filluan t'i investonin kapitalet e tyre në fushën e prodhimit industrial.

Me zhvillimin gjatë këtyre viteve të industrisë kombëtare, fuqia ekonomike e borgjezisë industriale dhe roli i saj në jetën shoqërore të vendit erdhën duke u rritur. Interesat e kësaj borgjezie, si dhe të borgjezisë agrare që gjithashtu po fuqizohej, ranë në kundërshtim me superstrukturën shtetërore, e cila mbështetej ende në institucionet juridike osmane dhe me politikën e «dyerve të hapura» e jo protekcioniste që ndoqën qeveritë e viteve 20. Këto kontradikta u shprehën haptas sapo filloi jetën e rregullt shteti shqiptar. Ato u shprehën në luftën politike për pushtet brenda kuadrit kushtetues. Por, presioni i fortë për veprime revolucionare që vinte nga poshtë nga masat popullore qytetare e fshatare si dhe synimet e grupit reaksionar zogist në fuqi për të vendosur një regjim diktatorial, e detyruan borgjezinë kombëtare të hiqte dorë nga iluzionet kushtetuese dhe të merrte pjesë në revolucionin demokratiko-borgjez që shpërtheu në qershorin e vitit 1924. Fitorja e lehtë e këtij revolucioni, tregoi se në Shqipëri regjimi çifligaro-borgjez qëndronte si një superstrukturë shtetërore e vjetëruar mbi një bazë të dobët social-ekonomike. Këtë e provoi edhe fakti se qeveria demokratike e 1924-ës u përmbys kryesisht me ndihmën politike, financiare dhe ushtarake të fuqive të huaja imperialiste.

Regjimi i A. Zogut, duke e ndjerë dobësinë e vet, u përpoq ta zgjeronte bazën shoqërore duke i bërë koncensione ekonomike dhe politike borgjezisë kombëtare dhe në mënyrë të veçantë borgjezisë agrare. Për këtë qëllim gjatë viteve 1926-1930 u shpallën një varg dekretesh me karakter financiar, të cilat kishin për qëllim të lehtësonin fitimet e borgjezisë. Në të njëjtën kohë, u miratuan Statuti themeltar i mbretërisë dhe Kodi civil e tregtar të ndërtuara sipas modelit të shteteve borgjeze të Perëndimit. Me këtë evolucion që u përcaktua nga vetë ligjet e zhvillimit ekonomik

e shoqëror të vendit, pushteti çifligaro-borgjez filloi dalngadalë të përvetësonte në fund të viteve 20, tipare kryesisht borgjeze, por që mbështetej mbi një bazë ekonomike-shoqërore të prapambetur, të ngarkuar me mbeturina marrëdhëniesh feudale në prodhim.

Gjatë viteve 30, veproi me ritme më të shpejta procesi i shkrirjes së kapitalit industrial me kapitalin tregtar. Më 1938 kapitali industrial (17,4 milionë franga ari) u takonte më tepër se 600 pronarëve, një njesë e mirë e të cilëve vinin nga radhët e borgjezisë tregtare. Gjatë këtyre viteve erdhi duke u pakësuar edhe masa e tatim-fitimit me të cilën shteti shqiptar e ngarkonte borgjezinë vendase. Pas vitit 1935 tatimi shtetëror prekte vetëm 1% të fitimeve të saj, kurse më 1938, të ardhurat e shtetit nga tatimet direkte mbi borgjezinë përfaqësonin vetëm 4,1% të shumës së përgjithshme të të ardhurave buxhetore. Me rritjen e vazhdueshme të fuqisë ekonomike të borgjezisë, u rrit edhe pesha e saj në jetën politike të vendit.

Pak a shumë i njëjti proces ndodhi edhe në fshatin shqiptar. Krahas grumbullimit të tokave në duart e fshatarëve të pasur, u rrit edhe pesha e tyre specifike në prodhimin bujqësor të vendit. Regjimi zogist e ndihmoi borgjezinë agrare jo vetëm të rriste pronën tokësore, por edhe të pasurohej me veprimtari të tjera, siç ishin mbledhja e të dhjetave shtetërore, ushtrimi i lirë i fajdesë, spekulimi në tregtinë e drithit dhe përfitimi nga krediti agrar.

Si rezultat i këtij zhvillimi, borgjezia industriale dhe borgjezia agrare u bënë së bashku me pronarët çifligarë dhe bajraktarët e malësive, pjesëtarë të klasave sunduese të vendit dhe mbështetja kryesore e regjimit zogist në Shqipëri.

**Klasa punëtore dhe shtresat mikroborgjeze të qytetit**

Në krahasim me të kaluarën, vitet 20-30 shënuan një rritje relativisht të shpejtë të klasës punëtore jo vetëm për shkak të zhvillimit industrial, por edhe të proletarizimit të një mase të madhe zejtarësh, fshatarësh dhe tregtarësh të vegjël. Ndër këta vetëm një pjesë gjeti punë në qendrat e ndryshme të prodhimit. Të tjerët, për arsye të mungesës së frontit të punës dhe të mbylljes së rrugëve të kurbetit hynë në radhët e ushtrisë punëtore rezervë. Numri i punëtorëve që punonin në sektorë të ndryshëm të ekonomisë ishte, më 1938:

| | | |
|---|---|---|
| Në ndërmarrjet industriale | 3 405 | punëtorë |
| Në ndërmarrjet e minierave | 4 030 | " |
| Në ndërmarrjet e ndërtimit | 2 232 | " |
| Në sektorin e transportit | 808 | " |
| Në punishtet zejtare | 8 420 | " |
| Në sektorin e tregtisë | 1 732 | " |
| Në punët komunale | 281 | " |
| Në sektorë të ndryshëm | 130 | " |
| | 21 038 | " |

Me mijëra punëtorë të tjerë punonin si yzmeqarë, argatë, rrogëtarë, shërbëtorë nëpër familjet e çifligarëve, tregtarëve, funksionarëve, ushtarakëve etj.

Në kushtet e varfërimit të përgjithshëm që pushtoi vendin, të gjithë punëtorët pa dallim, pavarësisht nëse punonin në ndërmarrjet industriale, në galeritë e minierave, në sipërmarrjet e ndërtimit apo në punishtet e zejtarëve, iu nënshtruan një shfrytëzimi të egër. Ky shfrytëzim buronte nga njëra anë nga lakmia e punëdhënësve kapitalistë për të rritur sa më shumë masën e mbivlerës dhe për të kompensuar në kurriz të punëtorëve prapambetjen teknologjike të ndërmarrjeve të tyre dhe, nga ana tjetër, nga ekzistenca e një ushtrie të konsiderueshme të papunësh e nga mungesa e një legjislacioni shtetëror që të mbronte të drejtat më elementare të punëtorëve.

Kushtet e varfërimit të përgjithshëm të viteve 30, gjatë së cilëve u rrit me shpejtësi klasa punëtore, ndikuan edhe në zhvillimin e saj politik e ideologjik. Mëditja e ulët që merrnin, dita e gjatë e punës, rreziku i vazhdueshëm i papunësisë, mungesa e mbrojtjes nga fatkeqësitë, qiraja e madhe e banesave dhe sistemi grabitqar i gjobave, të gjitha së bashku shuan dalngadalë te punëtorët iluzionet e vjetra mikroborgjeze për t'u bërë pronarë punishtesh apo tokash dhe ngjallën tek ata ndërgjegjen klasore, e cila u shpreh me organizimin e grevave punëtore, me krijimin e organizatave profesionale dhe me formimin e grupeve komuniste.

Në kushtet e varfërimit të përgjithshëm edhe shtresat mikroborgjeze të qytetit kishin tani pak dallim, përsa i përket gjendjes ekonomike nga masat punëtore të zhveshura krejtësisht nga mjetet e prodhimit. Ky varfërim, i cili kryhej në rrethanat e borgjezimit të regjimit shtetëror dhe të depërtimit të kapitalit të huaj, i largoi masat e zejtarëve dhe tregtarëve të vegjël nga ndikimi politik i borgjezisë, për më tepër i rreshtoi kundër saj, duke i kthyer në aleatë të klasës punëtore. U hodhën kështu themelet e formimit

të një fronti të ri luftarak të masave punonjëse shqiptare, kundër regjimit zogist dhe kundër depërtimit të kapitalit të huaj, në qendër të të cilit tani qëndronte klasa punëtore me ideologjinë e saj revolucionare marksiste.

**Punëtorët e fshatit dhe fshatarët e vegjël**

Ndryshimet që ndodhën në strukturën ekonomike të fshatit prekën jo vetëm shtresat e larta, por edhe shtresat e ulëta të popullsisë agrare të vendit, siç ishin fshatarët pa tokë dhe fshatarët e vegjël, të cilët, në kushtet e zhvillimit të marrëdhënieve kapitaliste, morën tipare të reja shoqërore.

Zvogëlimi i pronës çifligare nuk u shoqërua me pakësimin e fshatarëve pa tokë (bujqëve dhe argatëve). Përkundrazi, masa e tyre erdhi vazhdimisht duke u rritur, mbasi numri i bujqve që mundën të blinin tokë ishte më i vogël se ai i fshatarëve të vegjël, të cilët u detyruan t'i shisnin pronat e tyre individuale. Ndërsa më 1912, numri i fshatarëve pa tokë vërtitej rreth 16,8 mijë familje, më 1945 ishte 21 540 familje. Këtyre fshatarëve krejtësisht të proletarizuar duhet t'u shtohen edhe fshatarët paraqendarë — fshatarët e vegjël, të cilët përveç tokës së tyre personale të pamjaftueshme merrnin me qira një tokë suplementare nga pronarët çifligarë. Më 1945, numri i këtyre paraqendarëve gjysmë fshatarë e gjysmë bujq arriti në 15,1 mijë familje. Si rrjedhim, numri i ekonomive agrare, të cilat më 1945 shfrytëzoheshin tërësisht ose pjesërisht nga pronarët çifligarë dhe fshatarët e pasur kapte 36,6 mijë familje, pra 23,6% të popullsisë fshatare.

Përsa i përket formës së rentës, dallimi i mëparshëm i çifçinjve në tretarë, gjysmatarë dhe qesimtarë nuk u zhduk. Megjithatë forma e qesimit, si e ardhur më e sigurtë për pronarin çifligar, fitoi më tepër truall në kurriz të sistemit të tretarisë e të gjysmatarisë. Veç kësaj formën e qesimit në natyrë, e cila tashmë kishte marrë karakterin e qirasë në natyrë, filloi ta zëvendësonte qiraja në të holla. Me largimin e shumicës së pronarëve çifligarë nga fshati, në çifligjet e tyre e humbi interesin e mëparshëm puna angari e çifçiut, e cila megjithatë edhe më parë ekzistonte si mbeturinë dhe jo si formë kryesore e përvetësimit të rentës çifligare. Në këto rrethana, bujqit çifçinj përvetësuan tiparet e punëtorit bujqësor të paçliruar ende plotësisht nga mbeturinat e marrëdhënieve feudale në prodhim.

Përkundrazi, me rritjen e borgjezisë agrare, u rrit numri i argatëve që punonin si mëditës në tokat e të tjerëve. Si familje të kthyera krejtësisht në gjendjen e mëditësve argatë, ato ishin ende të pakta kundrejt tokave që kishin grumbulluar fshatarët e pasur. Më 1945 në Shqipëri kishte 7,6 mijë familje argatësh (4,9% të ekonomive agrare). Në të vërtetë numri i tyre ishte shumë më i madh. Përveç këtyre familjeve, kishte lart nga 20 mijë krahë pune që vinin nga radhët e fshatarëve të vegjël, bile në disa raste edhe nga familjet e çifçinjve, të cilët punonin me pagë ditore (për punë stinore) ose me pagë vjetore (për punë të vazhdueshme), mbasi nuk mund të siguronin dot jetesën me ekonominë e tyre individuale. Qoftë si familje, qoftë si individë, fshatarët argatë, si prodhues të zhveshur nga mjetet e prodhimit që jetonin duke shitur fuqinë punë me mëditje, përfaqësonin punëtorët e fshatit.

Me gjithë ndryshimet që ndodhën në strukturën e fshatit, masën dërrmuese të popullsisë agrare e përbënin deri në fund të kësaj periudhe gjithnjë fshatarët e vegjël. Për më tepër numri i tyre erdhi vazhdimisht duke u rritur — nga rreth 45,6 mijë familje më 1912 (rreth 43% e popullsisë agrare) në më tepër se 98,7 mijë familje më 1945, (rreth 63% e popullsisë agrare.[1]) Kjo masë e fshatarësisë pronare — **pronare e mizerjes,** siç e cilëson V. I. Lenini, — e cila zotëronte mesatarisht 0.56 ha tokë për familje, karakterizohej nga pamundësia për të jetuar me ekonominë e vet individuale dhe ishte e detyruar ose të merrte me qira nga çifligarët tokën suplementare (fshatarët paraqendarë), ose të dërgonte me mëditje krahët e tepërta të punës (fshatarët argatë) ose më në fund këto krahë të tepërta t'i dërgonte për punë në qytetet e vendit apo në kurbet jashtë Shqipërisë (fshatarët kurbetlinj). Si rrjedhim, fshatarët e vegjël edhe pse pronarë tokash, ishin kthyer në gjysmëbujq, gjysmargatë ose gjysmëpunëtorë, ndonjëri prej tyre edhe gjysmëzejtar. Si të tillë fshatarët e vegjël karakterizoheshin nga pamundësia për të jetuar pa shitur fuqinë punëtore si mall. Me të ardhurat e pakta që realizonin, ata jetonin në po ato kushte të mjerueshme ekonomike që karakterizonin jetën e bujqëve-çifçinj apo të familjeve argate, bile shpeshherë edhe më keq se ata.

Në këto rrethana, fshatarët e vegjël synonin të pajise-

---

1) Më 1945, fshatarët e vegjël, 98, 410 familje (63,4% e popullsisë agrare) zotëronin gjithsej 55 475 ha (14,1% e tokës së punueshme, kurse fshatarët e mesëm 22,060 familje (14,2%) zotëronin 110,054 ha (28%e tokës së punueshme).

shin me toka dhe në këtë drejtim ata kishin interesa të përbashkëta me bujqit çifçinj dhe me fshatarët argatë, kurse përballë problemit të përgjithshëm — përmbysjes së rendit çifligaro-borgjez, ata kishin interesa të përbashkëta me klasën punëtore dhe me masat e tjera punonjëse të vendit. Lëvizja revolucionare popullore që filloi të ngrihet në Shqipëri gjatë viteve 30 nën udhëheqjen e klasës punëtore, pati kështu objektivisht aleatë të fuqishëm në fshatin shqiptar.

# KREU II

## SHQIPËRIA NË VITET E PARA TË JETËS SË PAVARUR SHTETËRORE (1912-1914)

Pas Shpalljes së Pavarësisë përpara popullit shqiptar shtroheshin detyra të reja historike: të ngrihej shteti i pavarur me administratën dhe forcat e tij të armatosura; të siguroheshin në arenën ndërkombëtare njohja e pavarësisë dhe kufijve politikë shtetërorë që të përfshinin të gjitha viset e banuara me popullsi shqiptare; të shtrihej pushteti shtetëror në këto vise dhe të organizohej mëkëmbja ekonomike për ta nxjerrë vendin nga prapambetja e tij shekullore.

Këto ishin detyra të rëndësishme e të ndërlikuara. Zgjidhja e tyre e drejtë dhe demokratike ndeshte në vështirësi jashtëzakonisht të mëdha që e kishin burimin te gjendja e rëndë e brendëshme dhe e jashtme.

Gjendja e brendshme politike kushtëzohej nga raporti ekzistues i forcave klasore të vendit. Borgjezia kombëtare ndonëse në këtë periudhë përfaqësonte interesat e shtresave demokratike të popullsisë që kishin marrë pjesë aktive në lëvizjen çlirimtare, ishte e dobët ekonomikisht. Ajo e kishte ndarë udhëheqjen e kësaj lëvizjeje me çifligarët, një pjesë e mirë e të cilëve, pas shpartallimit të Turqisë në Luftën Ballkanike, i u përshtat menjëherë gjendjes së re që të ruante e të përforconte pozitat e veta sunduese ekonomike e politike.

Kjo aleancë u pasqyrua edhe në vetë përbërjen klasore të kuvendit kombëtar të Vlorës. Më tepër se gjysmën e përfaqësuesve të tij e përbënin elementë borgjezë të qytetit, të lidhur pjesërisht edhe me pronën tokësore, ish-nëpunës, intelektualë tregëtarë etj., kurse çifligarët kishin më tepër se një të tretën e vendeve.

Kjo aleancë ishte e mbarsur me dy rreziqe kryesore: nga njëra anë, si klasë konservatore dhe thellësisht reaksionare, çifligarët përbënin pengesën kryesore në rrugën e zhvillimit demokratik të vendit, nga ana tjetër, si klasë e degjeneruar politikisht çifligarët në përgjithësi nuk kishin besim në aftësinë jetike të Shqipërisë së pavarur. Një pjesë e tyre i kishin kthyer sytë nga fuqitë e huaja imperialiste, të cilat i konsideronin si pasardhëse të Turqisë në Shqipëri. Duke u përpjekur të siguronin përkrahjen e njërës apo tjetrës nga këto fuqi këta çifligarë rrezikonin pavarësinë kombëtare të vendit.

Kushtet ndërkombëtare në të cilat zinte fill pavarësia shqiptare ishin edhe më të rënda. Ushtritë turke vazhdonin të luftonin e të tërhiqeshin në tokat shqiptare ndërsa ato të aleancës ballkanike kishin pushtuar një pjesë të mirë të tyre dhe vazhdonin më tej marshimin me synimin e hapur për t'i aneksuar këto vise.

Në këto rrethana dhe në ato të acarimit gjithnjë më të madh të kontradiktave midis fuqive imperialiste, çështja shqiptare u mpleks në lëmshin e koklavitur të diplomacisë evropiane. Zgjidhja e saj lidhej me interesat ekonomike, politike dhe ushtarake të fuqive, dhe të shteteve të aleancës ballkanike që e vinin vendin përpara rrezikut serioz të copëtimit dhe të humbjes së pavarësisë.

Në këtë gjëndje të vështirë të brendshme e të jashtme lindi dhe filloi jetën e vet shteti i ri shqiptar.

## 1. ORGANIZIMI I SHTETIT SHQIPTAR DHE POLITIKA E TIJ NDAJ USHTRIVE PUSHTUESE

**Vendimet e kuvendit kombëtar mbi organizimin shtetëror**

Kuvendi kombëtar i Vlorës zhvilloi punimet prej 28 nëntorit deri më 7 dhjetor. Pas vendimit historik të shpalljes së pavarësisë ai u muar me çështjet e organizimit shtetëror. Detyrat kryesore dhe më të ngutshme, në këtë drejtim ishin, siç i përcaktoi I.

Qemali: zgjedhja e qeverisë dhe e pleqësisë dhe caktimi i një komisioni që do të dërgohej pranë Fuqive të Mëdha për të mbrojtur çështjen shqiptare.

Në punimet e Kuvendit për zgjidhjen e këtyre detyrave dhe në vendimet e tij u pasqyruan si kontradiktat, ashtu edhe prirjet e kompromisit të përfaqësuesve borgjezë e çifligarë.

Qysh në fillim Kuvendi zgjodhi si kryetar të qeverisë së përkohshme Ismail Qemalin, të cilit i ngarkoi detyrën të formonte qeverinë. Në zgjedhjen e organeve drejtuese të shtetit shqiptar dhe në përcaktimin e kompetencave të tyre u morën parasysh rrethanat e vështira në të cilat fillonte jetën e vet shteti i ri shqiptar. Këto rrethana nuk lejonin zhvillimin e plotë të organizmave shtetërore dhe përgatitjen e një legjislacioni të ri. Duke e lënë zgjdhjen e këtyre çështjeve pas normalizimit të gjendjes. Kuvendi kombëtar u ndal vetëm në çështjen e disa kompetencave themelore të pleqësisë. Ai vendosi që kjo të ishte një «mëkëmbëse» e kuvendit, të bashkëpunonte me qeverinë e përkohshme, ta kontrollonte e këshillonte atë kur të ishte nevoja, por nuk kishte të drejtë ta rrëzonte qeverinë. Ajo mund të binte nga fuqia vetëm me vendim të një kuvendi tjetër të përgjithshëm, i cili do të zgjidhte qeverinë e re.

Pasi u plotësua me delegatë të rinj, numri i të cilëve arriti tani në 63, Kuvendi kaloi në zgjedhjet e qeverisë e të pleqësisë.

I.Qemali i paraqiti Kuvendit listën e anëtarëve të qeverisë të përbërë vetëm nga çifligarë dhe ish-funksionarë të lartë të administratës osmane. Kryetari i qeverisë, i cili i jepte një rëndësi vendimtare përkrahjes ndërkombëtare të Shqipërisë së pavarur dhe shmangies së konfliktit me Turqinë, nisej nga ideja se edhe përbërja e qeverisë duhej të ishte e tillë që të kënaqte si Fuqitë e Mëdha, ashtu edhe Stambollin. Rrjedhimisht edhe anëtarët e saj duhej të ishin të njohur brenda e jashtë vendit. Kjo përbërje la të pakënaqur krahun përparimtar të Kuvendit, i cili nuk i konsideroi ata si përfaqësuesit e duhur. Për të shmangur përçarjen, I.Qemali ia besoi Kuvendit zgjedhjen e anëtarëve të qeverisë. Më 4 dhjetor u zgjodh qeveria. Ajo pasqyronte më drejt përbërjen klasore të Kuvendit. Në të bënin pjesë: I.Qemali, kryetar i qeverisë dhe ministër i Punëve të Jashtme; Dom Nikollë Kaçorri, nënkryetar; Myfit Bej Libohova, ministër i Punëve të Brendshme; Abdi Bej Toptani, ministër i Financave; Mehmet Pashë Deralla, ministër i Luftës (i Mbrojtjes Kombëtare); Petro Poga, ministër i Drejtësisë; Luigj Gurakuqi, ministër i Arsimit; Mithat Frashëri, ministër i

Punëve Botore; Pandeli Cale, ministër i Bujqësisë dhe Lef Nosi, ministër i Postë-telegrafeve. Duke pasur parasysh gjendjen jo normale në të cilën ndodhej vendi, qeveria e Vlorës nuk e quajti me vend të shpallte menjëherë programin e vet të hollësishëm.

Po atë ditë u zgjodh edhe pleqësia prej 18 vetësh. Në krye të saj u vu myftiu Vehbi Dibra.

Megjithëse Kuvendi nuk shqyrtoi një nga problemet themelore të ndërtimit shtetëror, atë të formës së regjimit, qeveria e përkohshme në mbledhjen e saj të 8 dhjetorit, duke caktuar programin e komisionit që do të mbronte çështjen shqiptare përpara Fuqive të Mëdha vendosi që ky të kërkonte: ngritjen në Shqipëri të një monarkie kushtetuese me një mbret nga vendet evropiane.

Kjo kërkesë mbështetej jo vetëm në faktin se monarkia ekzistonte në të gjitha vendet fqinje dhe në pjesën më të madhe të vendeve të tjera të Evropës, pra ishte më e pranueshme për Fuqitë e Mëdha. Ajo lidhej, me sa duket, edhe me traditën në Perandorinë Osmane. Në kushtet ekzistuese, kërkesa kishte më tepër mundësi të pranohej jo vetëm nga klasat sunduese, por edhe nga masat e gjera fshatare, të cilat nuk kishin njohur formë tjetër regjimi shekuj me radhë.

Ismail Qemali, si kryetar i Kuvendit dhe i qeverisë së përkohshme, zhvilloi qysh ditën e parë të pavarësisë një veprimtari të dendur politike e diplomatike.

Shpalljen e Pavarësisë nga Kuvendi Kombëtar kryetari ua njoftoi menjëherë krahinave të vendit, të papushtuara nga ushtritë ballkanike, duke kërkuar nga popullsia të ruante bashkimin. Ky lajm u prit kudo me entuziazëm. Përshëndetje të zjarrta i erdhën Kuvendit të Vlorës edhe nga shqiptarët e mërguar dhe nga të huaj, miq të Shqipërisë.

Një çështje e ngutshme, pas Shpalljes së Pavarësisë ishte ajo e përcaktimit të qartë të pozitës ndërkombëtare të Shqipërisë.

I.Qemali me cilësinë e kryetarit të qeverisë së përkohshme ua njoftoi menjëherë Shpalljen e Pavarësisë Fuqive të Mëdha, shteteve ndërluftuese ballkanike dhe qeverisë rumune duke kërkuar prej tyre që ta njihnin këtë ndryshim në jetën politike të vendit. Në telegramin drejtuar Fuqive të Mëdha thuhej midis të tjerash: «Shqiptarët që bëjnë pjesë në familjen e popujve të Evropës Lindore, në të cilën mburren se janë më të moçmit, ndjekin vetëm një qëllim: të jetojnë në paqë me të gjitha shtetet ballkanike dhe të bëhen aty një element ekuilibri. . .».

Në telegramin dërguar qeverive të aleancës ballkanike

vihej në dukje se shqiptarët nuk kishin tjetër qëllim veçse të rronin në paqe me të gjitha shtetet fqinje dhe shpresonin se çdo veprim armiqësor në tokën e tyre kombëtare nga ana e ushtrive të aleancës ballkanike do të pushonte, se të gjitha krahinat shqiptare që ishin të pushtuara nga këto ushtri do t'u ktheheshin atyre përsëri.

Me këto akte të para të politikës së saj të jashtme qeveria e përkohshme kërkonte të vendoste marrëdhënie diplomatike me këto vende. Nga ana tjetër, duke shprehur dëshirën për të jetuar në paqë me shtetet fqinje, ajo pohonte qëndrimin asnjanës të shtetit shqiptar në konfliktin e armatosur ballkanik.

Kujdes kryesor qeveria e Vlorës i kushtoi, siç thoshte I.Qemali në kujtimet e tij, organizimit të asaj pjese të vogël të vendit që kishte mbetur e papushtuar, për t'u treguar Fuqive të Mëdha se Shqipëria ishte e aftë të qeverisej vetë dhe se ajo meritonte besimin e Evropës.

Në ditët e para të dhjetorit, zona ku shtriu pushtetin e vet qeveria e Vlorës ishte shumë e ngushtë. Ajo përfshinte, përveç Vlorës, vetëm Fierin, Lushnjën, Beratin dhe Gjirokastrën.

Qysh në fillim u morën masa për forcimin e administratës, në radhë të parë në zonën e Vlorës dhe për mbrojtjen e saj nga sulmi i mundshëm i ushtrive turke dhe greke. Duke ruajtur në përgjithësi strukturën administrative të mëparshme, qeveria i zëvendësoi nëpunësit e vjetër me të rinj, krijoi një forcë të vogël të armatosur me vullnetarë patriotë dhe i dërgoi të ruanin kufijtë e zonës së Vlorës në bregun e Vjosës dhe në Llogora.

**Marrëdhëniet me administratën dhe trupat turke**

Marrëdhëniet me administratën dhe trupat turke kishin për qeverinë kombëtare një rëndësi të dorës së parë për arsye se, përveç Vlorës, në të gjitha rrethet e papushtuara nga trupat e aleatëve ballkanikë dhe ku ajo duhej të shtrinte pushtetin e vet, ndodheshin ushtritë dhe administrata turke. Një gjëndje e tillë i solli qeverisë së Vlorës, ndërlikime të karakterit politik dhe ushtarak.

Porta e Lartë nuk e njohu pavarësinë e shpallur në Vlorë. Telegramit të I. Qemalit, veziri i madh iu përgjigj se Turqia njihte vetëm autonominë e Shqipërisë, me një princ nga familja perandorake osmane në krye të saj. Në një kohë kur garnizonet turke po vazhdonin qëndresën në

Shkodër e Janinë, Porta e Lartë ishte shumë e interesuar të kishte ndihmën e shqiptarëve në luftën kundër serbo-malazezve dhe grekëve. Prandaj administrata e saj civile dhe ushtarake në Shqipëri u orvat ta sabotonte ngritjen e administratës së pavarur shqiptare dhe të merrte masa ndëshkimore kundër nëpunësve shqiptarë që braktisnin detyrën e tyre të mëparshme në administratën turke dhe viheshin në shërbim të qeverisë së Vlorës. Megjithatë konflikti shqiptaro-turk nuk mori karakterin e luftës së armatosur, sepse në kushtet e vazhdimit të konfliktit ballkanik e të marshimit të trupave serbo-malazeze e greke në tokat shqiptare, kjo ishte në kundërshtim me interesat e të dy palëve. Kështu, me përjashtim të Vlorës, në krahinat e tjera ku kishte ushtri turke, gjatë kohës që ato qëndruan atje, egzistoi një farë dypushteti: ai i qeverisë së Vlorës dhe pushteti ushtarak osman.

Duke u nisur nga fakti se Shqipëria ishte tanimë një vend i pavarur e asnjanës dhe me qëllim që ta pajiste ushtrinë kombëtare me armë, qeveria e Vlorës hyri në bisedime me komandën turke në Berat dhe i kërkoi asaj të çarmatoste ushtritë e t'i grumbullonte në kampe përqendrimi në pritje të nisjes së tyre për Turqi, kurse ushtarët shqiptarë, megjithë armët, t'i dorëzoheshin qeverisë së vendit. Por ky hap ndeshi në kundërshtimin jo vetëm të Stambollit por edhe të Vjenës e të Romës.

Këtyre vështirësive iu shtuan ato ekonomike. Vendi ishte i rënuar nga lufta. Ushtritë turke të shpartalluara po i drejtoheshin të uritura bregdetit shqiptar duke lypur ose rrëmbyer bukë e ushqime nga popullsia dhe duke i shterruar rezervat e pakta ekonomike që kishte vendi.

**Qëndrimi ndaj forcave greke**

Turqia, e thyer në të gjitha frontet u detyrua të kërkonte armëpushim. Ai u pranua me 3 dhjetor 1912 nga Serbia, Bullgaria e Mali i Zi. Greqia nga ana e vet i vazhdoi veprimet luftarake në tokë e në det. Ushtritë e saj, duke mbajtur Janinën të rrethuar, vazhduan marshimin e tyre në drejtim të tokave shqiptare. Trupat e zbarkuara në Himarë përpiqeshin të zgjeronin zonën e pushtimit; forca të tjera dolën në Sarandë dhe iu drejtuan Delvinës, por u thyen keqas dhe u detyruan të ktheheshin në Korfuz. Luftanijet greke e kishin bllokuar Vlorën dhe kishin prerë kabllon që lidhte qytetin me Otranton në Itali, të vetmin mjet me të cilin qeveria e Vlorës komunikonte me botën e jashtme.

Qeveria e përkohshme shqiptare e kuptoi qartë rrezikun e madh që i kanosej vendit nga ushtritë greke, aq më tepër që synimet ekspansioniste të Athinës ndaj Shqipërisë së Jugut nuk kishin gjetur nga ana e fuqive të Tripalëshit atë kundërshtim të vendosur që kishin gjetur synimet serbe për të dalë në Adriatik. Prandaj I.Qemali bashkë me njoftimin e Shpalljes së Pavarësisë i porosiste krahinat jugore të forconin vijën e mbrojtjes për t'u bërë ballë armiqve që kërkonin të copëtonin atdheun. Qeveria e Vlorës ishte thellësisht e interesuar që marshimi i forcave kryesore greke drejt veriut të pengohej me të gjitha mjetet dhe qëndresa e Janinës, ku një pjesë të garnizonit e përbënin ushtarët shqiptarë, të vazhdonte sa më gjatë. Për këtë arsye ajo mori të gjitha masat e mundshme për të organizuar reparte vullnetare shqiptare rreth Himarës dhe në frontet e tjera të luftës me Greqinë. Këto masa ndonëse kishin për qëllim të mbronin tokat shqiptare e vinin objektivisht qeverinë e Vlorës në pozitat e bashkëpunimit të hapur me Portën e Lartë dhe trupat e saj në frontin grek. I.Qemali e kuptoi se kjo mund të komprometonte pozitën ndërkombëtare të Shqipërisë së pavarur. Për ta ndaluar një gjë të tillë, meqënëse Janinën e kishte përfshirë në kërkesat e saj territoriale të paraqitura Fuqive të Mëdha, qeveria e Vlorës u përpoq të siguronte vazhdimin e qëndresës në këtë qytet nën flamurin shqiptar. Kjo do të shërbente edhe si argument në dobi të këtyre pretendimeve në bisedimet që po bëheshin lidhur me Shqipërinë nga Konferenca e Ambasadorëve të Fuqive të Mëdha në Londër. Për këtë qëllim, në fund të dhjetorit ajo dërgoi në Janinë një delegacion për t'i propozuar komandantit turk të ngrinte në keshtjellë flamurin shqiptar, ndërsa qeveria e përkohshme nga ana e saj merrte përsipër të ndalonte dezertimin në masë që kishte filluar në radhët e ushtarëve shqiptarë pas Shpalljes së Pavarësisë. Në rast se qëndresa në Janinë nuk kishte mundësi të vazhdonte, delegacioni shqiptar i kërkonte komandës turke të hynte në bisedime me qeverinë greke, duke i propozuar asaj si vijë demarkacioni në jug lumin Kalamas, që ishte caktuar në Kongresin e Berlinit më 1878. Komandanti turk nuk i pranoi propozimet e qeverisë së Vlorës, por kërkoi që kjo të përkrahte me të gjitha mjetet ushtrinë turke.

Të njëjtin qëndrim mbajti komanda e forcave turke në Korçë. Patriotët shqiptarë u treguan të gatshëm të organizonin qëndresën kundër ushtrisë greke në emër të Shqipërisë së pavarur. Por komandanti jo vetëm nuk e pranoi këtë, por edhe i kërcënoi ata.

Nevoja e ngutshme e mbrojtjes së tokave shqiptare nga agresioni grek e detyroi qeverinë e Vlorës të mos merrte parasysh konsideratat e jashtme politike. Më 29 janar 1913 Këshilli i Ministrave në Vlorë mori zyrtarisht vendim të mbrohej me çdo kusht Janina dhe u bëri thirrje gjithë patriotëve shqiptarë të rroknin armët e të shkonin në ndihmë të saj. Ministra të qeverisë shkuan nëpër krahina të jugut për t'i bindur ushtarët shqiptarë që të ktheheshin në front. Luftën kundër ushtrisë greke qeveria e Vlorës e filloi zyrtarisht pasi repartet greke kishin zbarkuar në Himarë e kishin pushtuar Korçën dhe pasi qeveria e Athinës jo vetëm nuk i ishte përgjegjur kërkesës së I.Qemalit për t'u dhënë fund luftimeve në tokat shqiptare, por kishte urdhëruar marshimin e tyre të mëtejshëm drejt veriut. Kjo i jepte asaj të drejtën edhe pse kishte shpallur asnjanësinë në konfliktin ballkanik të mbronte me armë në dorë tokat shqiptare.

«Komisionet e mbrojtjes» që u formuan në krahina të ndryshme luajtën një rol të rëndësishëm për mobilizimin e popullsisë në luftë. Çetat vullnetare zhvilluan luftime të përgjakshme me pushtuesit grekë, sidomos në sektorin e Oparit ku i thyen keqas armiqtë. Por këto veprime nuk ishin në gjendje të ndalonin marshimin e trupave greke. Më 6 mars 1913 ato hynë në Janinë. Forca të mëdha të armatës së Epirit marshuan në Shqipërinë e Jugut dhe brenda marsit pushtuan Ersekën, Leskovikun, Përmetin, Gjirokastrën, Tepelenën dhe arritën deri afër Beratit.

**Qëndrimi ndaj trupave serbo-malazeze. Lufta e Shkodrës**

Një rrezik po aq serioz i kanosej veNdit nga përparimi i trupave serbe e malazeze, të cilat nuk e ndaluan marshimin edhe pas kërkesës së qeverisë së Vlorës për ndërprerjen e veprimeve luftarake. Në veri ushtritë malazeze, të ndihmuara nga ato serbe, po e ngushtonin rrethimin e Shkodrës për ta pushtuar e aneksuar këtë qytet, të cilin mbreti Nikolla ëndërronte prej gjysmë shekulli ta bënte kryeqytetin e shtetit të tij. Në të njëjtën kohë, trupa të tjera serbe pasi morën më 29 nëntor Durrësin dhe Elbasanin vazhduan përparimin duke ulur flamurin shqiptar kudo që e gjenin. Në ditët e para të dhjetorit ato u ndalën gjatë lumit Shkumbin për të mos hyrë në një zonë që ishte objekt i pretendimeve territoriale greke.

Qeveria e Vlorës u përpoq qysh në fillim t'i shmangej një konflikti të armatosur me ta. Autoritetet shqiptare të Elbasanit, të cilave pushtuesit serbë u kishin dhënë ultimatum të dorëzonin qytetin pa luftë, Ismail Qemali porosiste me 29 nëntor t'i përgjigjeshin komandës serbe se nuk ishte e drejtë «të vazhdonte armiqësia e qeverisë serbe kundër shqiptarëve që s'kishin provokuar ndonjë farë armiqësie me qeverinë në fjalë» e se në rast të kundërt qeveria shqiptare do të ishte e detyruar t'u drejtohej Fuqive të Mëdha. Ushtria serbe nuk e përfilli këtë kërkesë dhe vazhdoi marshimin në tokat shqiptare.

Qeveria e Vlorës nuk e ndryshoi qëndrimin e saj edhe kur autoritetet serbe të pushtimit në Shqipërinë e Mesme, me kërcënimin e bajonetave po e detyronin popullsinë të kërkonte bashkimin me Serbinë, ndërsa në Durrës oficerët serbë deklaronin hapur se nuk do ta linin qytetin pa luftë. Ajo nuk i pranoi kërkesat e bëra nga zonat e pushtuara prej trupave serbe për të organizuar kundër tyre një lëvizje të armatosur. Qeveria e përkohshme mori vendim që në këto krahina hëpërhë të zgjerohej lidhja e besa në mënyrë që popullsia të ishte e bashkuar për të përballuar ngjarjet e mëvonshme.

Ky qëndrim i qeverisë së përkohshme mbështetej, me sa duket, te bindja se një luftë e armatosur kundër serbëve në Shqipërinë e Mesme ishte e panevojshme përderisa Lidhja Tripalëshe i kundërshtonte me vendosmëri synimet e Beogradit në Shqipëri dhe më 20 dhjetor ishte njoftuar vendimi i Fuqive të Mëdha për të mos e lejuar daljen e Serbisë në Adriatik.

Ndryshe qëndronte puna me Shkodrën dhe rrethin e saj ku forcat malazeze e serbe vazhdonin sulmet me tërbim për t'i pushtuar. Atje nuk luftonin vetëm repartet turke. Brenda në qytet, pranë garnizonit osman që komandohej nga gjenerali Hasan Riza Pasha ndodhej edhe një divizion rezervistësh shqiptarë nën komandën e gjeneralit Esat Pashë Toptani[1]. Së bashku me ta luftonin edhe qytetarët shkodranë për të cilët rreziku kryesor tanimë nuk ishte Turqia, por Mali i Zi.

Shkodra u qëndroi sulmeve të furishme të ushtrisë malazeze. Gjatë dhjetorit 1912 dhe janarit 1913 mali i Ta-

---

1) Esat Pashë Toptani ridhte nga familja e çifligarëve të mëdhenj Toptanas të rrethit të Tiranës dhe ishte përfaqësuesi më tipik i feudalëve shqiptarë. Me anën e forcës kishte grumbulluar sipërfaqe të mëdha tokash midis Tiranës, Durrësit dhe Krujës dhe ishte bërë një nga pronarët latifondistë më të mëdhenj të Shqipërisë.

raboshit, kodrat e Beltojës, Bërdicës e Bardhanjorëve u bënë vatër luftimesh të përgjakshme. Mbreti Nikollë nuk ishte tërhequr as përballë paralajmërimit që i kishte bërë Austro-Hungaria për të hequr dorë njëherë e mirë nga Shkodra, as përballë këshillave që i kishte dhënë Rusia për të mos bërë sakrifica të kota përderisa fati i Shkodrës, sikurse ai i kufijve në tërësi, do të vendosej përfundimisht nga Fuqitë e Mëdha. Trupat malazeze, të komanduara personalisht nga mbreti, i cili kishte deklaruar se do të luftonte «deri dhe në dhinë dhe fyshekun e fundit» provuan disa herë të merrnin me sulm qytetin, por dështuan.

Qeveria e Vlorës ishte e interesuar që qëndresa në Shkodër të vazhdonte në emër të Shqipërisë së pavarur. Duke shpresuar se Esat Toptani do ta bënte këtë si shqiptar dhe do të lehtësonte kështu detyrën e bashkimit të tokave shqiptare, iu drejtua atij në janar me një letër të nënshkruar edhe nga përfaqësues të parisë shqiptare. Me anën e saj ajo e ftonte «ta bënte të pavdekshme jetën e kombit duke ngritur flamurin kombëtar».

Esat Toptani nuk e njohu pavarësinë shqiptare dhe mbajti një qëndrim armiqësor ndaj qeverisë së I. Qemalit Ai zhvilloi kundër saj një fushatë shpifëse në Shkodër dhe sidomos në radhët e divizionit të rezervistëve shqiptarë të komanduar prej tij, sepse synonte të vihej vetë në krye të qeverisë shqiptare.

Më 30 janar 1913, në bashkëpunim me oficerë turq, Esat Toptani e vrau Hasan Riza Pashën me anë të një atentati dhe si i dyti gjeneral divizioni që ishte u bë komandant i garnizonit të Shkodrës.

Esat Pasha e vazhdoi qëndresën në Shkodër nën flamurin turk. Pasi xhonturqit erdhën përsëri në fuqi në janar 1913 dhe i rifilluan veprimet luftarake në fillim të shkurtit, ushtritë serbe e malazeze e shtuan presionin e tyre kundër qytetit të Shkodrës. Më 7 deri 9 shkurt ato shpërthyen një sulm të ashpër, por pushtuan vetëm disa pozita në kodrat e Bardhanjorëve dhe të Taraboshit duke lënë në fushën e betejës shumë të vrarë. Me parullën «ose Shkodrën ose vdekjen» mbreti i Malit të Zi hodhi në luftë forcat e fundit që kishte për ta shpejtuar rënien e qytetit e për t'i vënë Fuqitë e Mëdha përpara faktit të kryer. Për këtë qëllim, me kërkesën e Cetinës, edhe qeveria serbe dërgoi kundër Shkodrës trupa të reja prej 20 mijë vetësh, të pajisura me artileri të rënda.

Por më 22 mars përfaqësuesit e Fuqive të Mëdha në Londër kishin vendosur përfundimisht që Shkodra me rrethin e saj t'i mbetej Shqipërisë. Ato u kërkuan Malit të

Zi dhe Serbisë të tërhiqnin trupat e tyre nga fronti i Shkodrës.

Meqenëse qeveria e Cetinës nuk e njohu këtë vendim, Fuqitë e Mëdha vendosën të organizonin një demonstratë detare pranë bregdetit malazez. Në fillim të prillit një skuadër detare ndërkombëtare, nën komandën e nënadmiralit anglez Sesël Bërnej (Cecil Burney) arriti para Tivarit dhe pas disa ditësh bllokoi bregdetin prej Tivari deri në grykën e Drinit.

Përpara presionit të Fuqive të Mëdha kryeministri i Serbisë Pashiqi u detyrua të urdhëronte me 12 prill tërheqjen e trupave serbe nga rrethimi i Shkodrës. Me largimin e këtyre trupave, qeveria malazeze e preu shpresën për ta marrë qytetin me luftë. Prandaj ajo i shtoi orvatjet e filluara qysh më parë për ta bindur Esat Pashën të hiqte dorë nga qëndresa. Pashai Toptanas u tregua tani i gatshëm të merrej vesh me Cetinën. Ai vendosi të realizonte planet e tij ambicioze për t'u bërë sundimtar i Shqipërisë qoftë edhe duke tradhtuar interesat themelore të vendit. Esat Pasha e kuptonte se këtij qëllimi nuk mund t'i arrihej pa përkrahjen e Fuqive të Mëdha. Dhe meqenëse Lidhja Tripalëshe nuk i aprovonte veprimet e tij, Esat Toptani u drejtua nga fuqitë e Antantës dhe fqinjët ballkanikë. Kështu ai pranoi t'ia dorëzonte qytetin Malit të Zi, madje pasi ishte përfunduar me 16 prill armëpushimi i dytë midis Turqisë dhe aleatëve ballkanikë. Si shpërblim atij iu premtua ndihma e Malit të Zi dhe e aleatëve të tij për të marrë pushtetin në Shqipëri dhe iu njoh e drejta për ta nxjerrë nga Shkodra gjithë garnizonin bashkë me armët e municionet.

Më 22 prill 1913 Esat Toptani nënshkroi marrëveshjen e kapitullimit dhe në krye të trupave turke e shqiptare, u largua nga qyteti. Pas shtatë muaj lufte, në saje të tradhtisë së Esat Pashës, Mali i Zi arriti të siguronte atë që s'kishte fituar dot në fushën e betejës.

Pushtimi malazes i Shkodrës ngjalli një valë zemërimi në popullsinë e qytetit dhe në të gjitha rrethet patriotike shqiptare. Brenda në Shkodër u krijuan menjëherë komitete të fshehta, të cilat në bashkëpunim me malësorët filluan të organizonin qëndresën kundër pushtuesve të rinj. Qeveria e Vlorës nga ana e saj u kërkoi Fuqive të Mëdha të ndërhynin për ta detyruar Malin e Zi të tërhiqej nga qyteti.

Presioni i fuqishëm i Fuqive të Mëdha dhe kërcënimi për një veprim të përbashkët ushtarak në Shkodër e detyroi qeverinë e Cetinës të tërhiqej. Pas një qëndrimi prej tri javësh dhe pasi plaçkitën qytetin e dogjën pazarin, më 14 maj trupat malazeze u larguan nga Shkodra ku hynë forcat

ushtarake të skuadrës detare ndërkombëtare. Administrimi i qytetit kaloi në dorën e një komisioni ushtarak të kryesuar nga Sesël Bërnej. Ky komision nuk lejoi të ngrihej në Shkodër flamuri i Shqipërisë dhe nuk e përfilli qeverinë kombëtare të Vlorës.

## 2. POLITIKA ANTISHQIPTARE E FUQIVE IMPERIALISTE NË KONFERENCËN E AMBASADORËVE NË LONDËR

Me fillimin e konfliktit ballkanik çështja shqiptare u vu në qendër të luftës diplomatike midis Fuqive të Mëdha. Ashtu si edhe më parë, tri ishin fuqitë më të interesuara në këtë çështje: Austro-Hungaria, Italia dhe Rusia. Por ishin të interesuara secila në mënyrën e vet. Dy të parat ishin për një Shqipëri autonome ose të pavarur e me kufij sa më të gjerë, por nën ndikimin e tyre. Në rrethanat e reja të krijuara nga shembja e sundimit turk në Ballkan, Shqipëria merrte një rëndësi të veçantë në politikën e tyre ballkanike: për Austro-Hungarinë si një gardh që do të pengonte shtrirjen e «sllavizmit» në Gadishull dhe si një urë për të dalë në Selanik, ndërsa për Italinë si plasdarm për depërtimin e mëtejshëm imperialist drejt Lindjes. Mbi këtë bazë dy fuqitë për një farë kohe bënë një front të përbashkët që e fshihte deri diku rivalitetin e tyre në Shqipëri.

Nga ana tjetër Rusia cariste bënte llogaritë e saj. Ajo përpiqej për shtrirjen e ndikimit së saj në Ballkan nëpërmjet zmadhimit të shteteve sllave. Ajo ishte për një copëtim të ri të tokave shqiptare dhe për ndarjen e tyre midis shteteve fqinje.

Këto prirje të kundërta, që ballafaqoheshin prej kohësh, u shfaqën me forcë të re pas shpërthimit të Luftës Ballkanike. Problemi u bë veçanërisht i mprehtë atëherë kur u pa se aleatët ballkanikë ishin të vendosur ta çonin deri në fund pushtimin e tokave shqiptare. Ata treguan se ishin kundër krijimit të një shteti shqiptar dhe synonin copëtimin dhe aneksimin e gjithë Shqipërisë. Kjo u pasqyrua edhe në kushtet që aleatët ballkanikë i parashtruan Turqisë për marrëveshjen e armëpushimit.

Përballë kësaj gjendjeje kundërveprimi nga ana e

Austro-Hungarisë ishte i pashmangshëm. Qeveria e Vjenës grumbulloi përsëri forca të mëdha në kufi me Serbinë, duke e kërcënuar këtë me shpërthimin e një lufte. Të shqetësuar për fatet e «paqes evropiane» kancelerītë e Fuqive të Mëdha, zhvilluan bisedime të fshehta për afrimin e pikëpamjeve dhe gjetjen e zgjidhjeve të pranueshme.

Pikërisht gjatë këtyre bisedimeve në prapaskenë u përcaktuan në vija të përgjithshme zgjidhjet e kompromisit me anë të lëshimeve reciproke. Kështu Rusia hoqi dorë nga plani i saj për ndarjen e krejt tokave shqiptare midis aleatëve fitimtarë dhe u pajtua me idenë e krijimit të një shteti shqiptar. Ajo pranoi gjithashtu që të mos ngulte këmbë për daljen tokësore të Serbisë në Adriatik, por të kënaqej vetëm me daljen e saj ekonomike.

Nga ana e saj, Austro-Hungaria u bashkua me kërkesën e Rusisë, të përkrahur aktivisht edhe nga Franca, për të krijuar një shtet shqiptar autonom të varur nga Turqia, të cilin ajo e kishte parashikuar qysh përpara si një variant të mundshëm të zgjidhjes së çështjes shqiptare, krahas asaj të pavarësisë. Nga ana tjetër Vjena premtonte që në përcaktimin e kufijve të Shqipërisë të merrej parasysh edhe «e drejta e kompensimit territorial» të aleatëve ballkanikë, si shtete fitues në luftë. Në këtë mënyrë, populli shqiptar dënohej që më parë të hiqte shpenzimet e një lufte që as e kishte shpallur, as e kishte humbur.

Marrëveshja e arritur midis dy kundërshtarëve kryesorë në çështjen shqiptare në fazën e takimeve paraprake, krijoi bazën për një veprim diplomatik të përbashkët të gjashtë Fuqive kundrejt aleatëve ballkanikë. Tani jo vetëm Austro-Hungaria dhe aleatët e saj të Lidhjes Tripalëshe, por edhe Rusia me fuqitë e tjera të Antantës filluan të bënin presione mbi shtetet ballkanike, për të rishikuar synimet e tyre. Të ndodhur përballë presionit të kombinuar të Fuqive dhe vendosmërisë së popullit shqiptar për të mbrojtur truallin kombëtar, aleatët ballkanikë u detyruan të pranonin autonominë e Shqipërisë. Ata deklaruan gjithashtu se do t'i nënshtroheshin vendimit përfundimtar të Fuqive të Mëdha për caktimin e kufijve.

Duke e futur çështjen shqiptare në kuadrin e marrëveshjes së Fuqive të Mëdha dhe duke e lënë zgjidhjen e saj vetëm në kompetencën e tyre, asnjëra prej këtyre fuqive nuk i u përgjegj drejtpërsëdrejti dhe zyrtarisht kërkesave telegrafike që I.Qemali bëri më 28 nëntor 1912 për njohjen e pavarësisë së Shqipërisë.

**Konferenca e Ambasadorëve dhe vendimet e 17 dhjetorit 1912**

Gjetja e një platforme pak a shumë të bashkërenduar për çështjen shqiptare në bisedimet e fshehta bëri të mundur edhe marrëveshjen e gjashtë Fuqive për mbledhjen e përfaqësuesve të tyre në Londër, e cila do të shqyrtonte problemet kryesore të shtruara nga Lufta Ballkanike. Pesë Fuqitë e Mëdha të kontinentit u përfaqësuan nga ambasadorët e tyre në Londër, kurse Anglia dërgoi aty ministrin e saj të Jashtëm Eduar Grej (Edward Grey). Në Konferencën e Londrës nuk morën pjesë shtetet e interesuara drejtpërsëdrejti: as aleatët ballkanikë, as Shqipëria. Por të parët kishin të drejtë t'i formulonin zyrtarisht kërkesat e tyre (veçanërisht kërkesat territoriale) në një konferencë tjetër që u mbajt në të njëjtën kohë në Londër, në Konferencën e Paqes midis shteteve ballkanike fitimtare dhe Turqisë së mundur. Vetëm zëri i Shqipërisë mbetej pa u dëgjuar, sepse qenia e saj si shtet i pavarur vazhdonte të mospërfillej dhe qeveria e Vlorës mund të vepronte shumë-shumë nga jashtë pa e angazhuar aspak Konferencën dhe Fuqitë pjesëtare.

Konferenca e Ambasadorëve i filloi punimet në Londër, më 17 dhjetor 1912, nën kryesinë e përhershme të ministrit të Jashtëm anglez.

Që në ditën e parë të punimeve të saj, më 17 dhjetor, Konferenca mori në shqyrtim çështjen shqiptare. Çështja u diskutua në dy aspektet e saj kryesore: e ardhmja politike e Shqipërisë dhe caktimi i kufijve. Mbi bazën e pikëpamjeve të këmbyera që më parë ajo mori edhe vendimet përkatëse.

Për pikën e parë ambasadorët vendosën që «të krijohej» një Shqipëri autonome «nën sovranitetin ose suzerenitetin e sulltanit», që ajo të vihej «në garancinë dhe kontrollin ekskluziv të gjashtë fuqive» dhe të shpallej «asnjanëse». Ky vendim i Konferencës, ndonëse vuloste dështimin e planeve shoviniste të qeverive fqinje për copëtimin e plotë të Shqipërisë, shënonte një hap prapa në krahasim me vendimin e Kuvendit të Vlorës dhe përgjithësisht vinte në kundërshtim të hapët me zhvillimin e ngjarjeve në Shqipëri, prej nëntorit e këtej. Ndërsa Kuvendi i Vlorës kishte shpallur shkëputjen e Shqipërisë nga Turqia dhe pavarësinë e saj të plotë, Konferenca e Londrës vendosi ta linte atë akoma në kuadrin e Perandorisë, duke i njohur vetëm të drejtën e autonomisë së brendshme.

Veç asaj, Konferenca e Londrës vendosi të mos përfillte asgjë nga gjithë sa ishte bërë dhe po bëhej brenda në Shqipëri për organizimin e shtetit shqiptar me forcat e gja-

lla të vendit. Kështu ajo ngarkoi Austro-Hungarinë dhe Italinë, si një lëshim ndaj «interesave të tyre të posaçme» në Shqipëri, që të hartonin dhe të paraqitnin një projekt më të hollësishëm të organizimit të shtetit autonom shqiptar.

Në lidhje me kufijtë, në seancën e saj të parë, Konferenca mori vetëm vendime të përgjithshme. Ajo vendosi në parim që Shqipëria autonome të kufizohej në veri me Malin e Zi dhe në jug me Greqinë. Kjo kishte të mirën e saj sepse, duke caktuar si fqinj të veriut Malin e Zi, i mbyllej rruga shtrirjes tokësore të Serbisë në drejtim të Adriatikut. Por kërkesa e vjetër e Serbisë për një «dalje në Adriatik» nuk u hodh krejtësisht poshtë. Ambasadorët i njohën Serbisë të drejtën që të kishte një dalje tregtare në det nëpërmjet një skele shqiptare «të lirë dhe asnjanëse». Kjo skelë do të shfrytëzohej me anën e një hekurudhe ndërkombëtare nën kontrollin evropian dhe nën mbikqyrjen e një force të posaçme ndërkombëtare me liri kalimi për të gjitha llojet e mallrave, duke përfshirë edhe materialet e luftës. Ky ishte cungimi i parë që i bëhej sovranitetit tokësor të shtetit të ri shqiptar.

Në seancën e saj të parë Konferenca e Londrës nuk gjeti zgjidhje përfundimtare për asnjë nga aspektet e rëndësishme të çështjes shqiptare.

**Çështja e kufijve. Copëtimi i Shqipërisë**

Në vazhdim të punimeve të saj, deri në maj 1913, me disa ndërprerje të diktuara nga rifillimi i Luftës Ballkanike, Konferenca e Londrës, u mor gati krejtësisht me çështjen e kufijve të Shqipërisë. Këtu u ndeshën si kërkesat e palëve të interesuara drejtpërsëdrejti, ashtu edhe pikëpamjet e Fuqive që qëndronin prapa tyre.

Që në fund të dhjetorit e në fillim të janarit qeveritë e shteteve aleate të Ballkanit i paraqitën Konferencës pikëpamjet e tyre mbi ndryshimet tokësore që duhej të bëheshin në Gadishull pas Lufte. Mirëpo krahas kërkesave të drejta, të mbështetura mbi parimin e kombësisë, aleatët ballkanikë shfaqën edhe pretendime krejt të tepëruara, të nxitura nga lakmitë shoviniste. Këto pretendime preknin në radhë të parë toka të banuara nga popullsi shqiptare.

Kështu Greqia kërkonte, përveç krahinave greke të Thesalisë dhe të vilajetit të Janinës, edhe viset e Shqipërisë së Jugut të banuara nga popullsi shqiptare, kompaktësia e së cilës nuk cenohej nga grupet e vogla grekofone të

rretheve të Delvinës e të Dropullit edhe këto të përziera me shqiptarë. Për aneksimin e këtyre tokave diplomacia greke dhe shtypi shovinist grek zhvilluan një fushatë të shfrenuar brenda dhe jashtë Greqisë. Qeveria serbe nga ana tjetër përfshinte në listën e kërkesave të saj edhe krahinat shqiptare të Kosovës si dhe tokat e banuara nga shqiptarë në Maqedoni. Mali i Zi ngulte këmbë si më parë për aneksimin e Shkodrës me rrethe dhe kërkonte që si kufi i tij me Shqipërinë të caktohej lumi i Matit ose të paktën Drini deri tek derdhja e tij në Adriatik.

Ashtu si për çështjen shqiptare në tërësi, edhe për çështjen e veçantë të kufijve të Shqipërisë lufta diplomatike në Konferencë u zhvillua kryesisht midis Austro-Hungarisë dhe Rusisë. Austro-Hungaria u përpoq t'i fshihte qëllimet e saj imperialiste në Ballkan duke dalë si «mbrojtëse» e të drejtave të shqiptarëve. Monarkia e dyfishtë ishte vetë një konglomerat popujsh e kombesh që trupëzonte mohimin e parimit të kombësisë. Në të vërtetë, e frikësuar nga vrulli i ri i «nacionalizmit» në popujt e Gadishullit (që mund të kthehej shpejt kundër saj), ajo synonte ta përdorte shtetin shqiptar si element të ekuilibrit të ri në Ballkan. Vjena shpejt e bëri të qartë se nuk ishte për një zbatim absolut e të përpiktë të parimit etnik. Përfaqësuesi i saj në Londër deklaroi në fund të dhjetorit në një nga seancat e Konferencës se «tokat e banuara *krejtësisht* nga popullsi shqiptare nuk duhej t'i shkëputeshin Shqipërisë», ndërsa krahinat ku shqiptarët mund të përbënin edhe shumicën e popullsisë, mund të ishin objekt i kompromisit midis fuqive dhe të përdoreshin për të plotësuar aspiratat e shteteve fqinje për zgjerim.

Idetë e saj mbi caktimin e kufijve Austro-Hungaria i konkretizoi në një projekt-hartë të Shqipërisë, që ajo i paraqiti Konferencës me kërkesën e kësaj të fundit për ta pasur si bazë për diskutim. Sipas këtij projekti, në veri vija kufitare kalonte për gjatë Bunës duke ndjekur drejtimin e vjetër të kufirit të Malit të Zi me Turqinë deri afër Rzhanicës. Prej këtej vazhdonte në trajtë gjysmërrethi dhe duke kaluar në jug të Gucisë e të Plavës merrte drejtimin për në afërsitë e Pejës, Gjakovës dhe Prizrenit që përfshiheshin në Shqipëri. Nga Prizreni kufiri zbriste në jug dhe mbërrinte në malet midis liqenit të Ohrit dhe liqenit të Prespës, duke i përfshirë qytetet e Dibrës dhe të Ohrit brenda tokave shqiptare. Më tej në vazhdimin e tij drejt jugut e juglindjes kufiri linte Korçën dhe Janinën në anën e Shqipërisë dhe më në fund ndiqte rrjedhën e lumit Kalamas për të dalë në detin Jon në jug të ishullit të

**KUFIJTË E SHTETIT SHQIPTAR NË KONFERENCËN E AMBASADORËVE NË LONDËR MË 1913**



Korfuzit. Siç shihet, vetë projekti austro-hungarez largohej nga parimi etnik si në dëm të shqiptarëve, ashtu edhe në dëm të fqinjëve të jugut. Por, siç patën theksuar vetë diplomatët e Austro-Hungarisë, kjo nuk bëhej pa qëllim. Ky variant i duhej Vjenës si një bazë më e përshtatshme për bisedimet dhe kompromiset e ardhshme në Konferencë, për të pasur sa më shumë «objekte për shkëmbim».

Një projekt-hartë e dytë iu paraqit Konferencës nga ana e Rusisë cariste, e cila parashikonte një cungim akoma më të madh të tokave të Shqipërisë. Sipas këtij projekti, vija kufitare në veri nisej nga deti Adriatik, afër rrjedhës së Drinit, pastaj merrte drejtimin për në lindje deri te bashkimi i Drinit të Bardhë me Drinin e Zi ndiqte rrjedhën e Drinit të Zi duke lënë jashtë Kuksin e Lumën dhe arrinte deri te liqeni i Ohrit. Më tej kufiri zbriste në jug gati në vijë të drejtë dhe kthehej pastaj drejt perëndimit për të dalë në detin Jon te kepi Qefali, duke lënë jashtë Shqipërisë Korçën, Delvinën dhe Sarandën.

Konferenca e Londrës nuk e pranoi si bazë për zgjidhjen e çështjes së kufijve të Shqipërisë parimin etnik, qoftë edhe në trajtën gjysmake që mori ai në propozimin e Austro-Hungarisë. Prandaj prej fillimit të janarit në Konferencë vendin e shkëmbimit të pikëpamjeve në parim rreth kufijve e zunë pazarllëqet e zgjatura në dëm të tërësisë së krahinave shqiptare.

Deri aty nga fundi i marsit mbledhjet e ambasadorëve u morën më tepër me kufijtë veriorë e verilindorë dhe kishin pamjen e një ballafaqimi të drejtpërdrejtë midis përfaqësuesve të Austro-Hungarisë dhe Rusisë, të cilët u hëngrën për çdo qytet a krahinë shqiptare të veriut.

Megjithatë kjo i vonoi por nuk i pezulloi krejt punimet e Konferencës së Londrës. Në sipërfaqe filloi të dalë gjithnjë më tepër çështja e Shkodrës, e cila u bë strumbullari i gjithë çështjes së kufijve në veri. Kërkesa e Vjenës për t'ia lënë Shkodrën Shqipërisë ndeshi në kundërshtimin e vendosur të Rusisë, të përkrahur nga Franca, Anglia dhe në këtë pikë, edhe nga Italia.

Në këto rrethana Austro-Hungaria njoftoi fuqitë e tjera se do të largohej fare nga Konferenca e Londrës në qoftë se nuk arrihej marrëveshja për t'ia lënë Shkodrën Shqipërisë. Kjo pati si pasojë të parë që Italia të ndryshote qëndrim në çështjen e Shkodrës dhe të rreshtohej në
e Austro-Hungarisë. Por bisedimet treguan se ishte
të bëheshin lëshime nga të dy palët. Rusia
nd të pajtohej me idenë e lënies së Shko-
ë, por kërkonte që t'i jepeshin Malit



I. Qemali, L. Gurakuqi e I. Boletini si pjesëtarë të delegacionit që shkoi në Londër

të Zi gjithë liqeni i Shkodrës dhe Mali i Taraboshit, kurse Serbisë — Gjakova, Dibra dhe Luma. Meqënëse kjo u kundërshtua në bllok nga fuqitë e Tripalëshit, Konferenca e Ambasadorëve hasi në një pikë të vdekur. Për më se një muaj bisedimet u zhvilluan jashtë Konferencës, por gjithmonë me ndërmjetësinë e ministrit të Jashtëm anglez. Për ta zgjidhur çështjen të dy palët u detyruan të bënin lëshime të reja. Rusia hoqi dorë nga kërkesat mbi liqenin e Shkodrës, Taraboshin dhe Lumën; kurse Austro-Hungaria, e shqetësuar për fatin e Shkodrës, që rrezikohej të binte në duart e serbo-malazezëve, vendosi të sakrifikonte edhe Gjakovën. Më 22 mars Konferenca u mblodh për të sanksionuar marrëveshjen përfundimtare të Fuqive mbi kufijtë e veriut. Në kundërshtim të hapët me parimin e kombësisë dhe të vullnetit të popullsive vendase, nga trungu i Shqipërisë u shkëputën Kosova dhe tokat shqiptare në Maqedoni, të cilat dënoheshin të kalonin në zgjedhën e huaj serbo-malazeze.

Kur mund të mendohej se vështirësitë kryesore lidhur me kufijtë e veriut u kapërcyen, ndërlikime të reja ndërkombëtare lindën për shkak të kapitullimit të garnizonit turk të Shkodrës nga fundi i prillit.

Pushtimi i qytetit nga trupat malazeze shkaktoi një pështjellim të ri në Konferencën e Londrës dhe në kancelaritë evropiane. Me kërkesën e Vjenës, me të cilën u ba[...] shkua tani më fort edhe Roma, Fuqitë bënë një përpa[...] kolektive në Cetinë dhe i deklaruan mbretit [...] pushtimi i Shkodrës nuk do ta zhvleftës[...] e 22 marsit. Por Mali i Zi, ndonëse

shpalli se do t'i nënshtrohej vullnetit të Fuqive, përsëri lëkundej ta linte Shkodrën.

Pafuqia e Konferencës së Londrës për të siguruar zbatimin e vendimeve mbi kufijtë e Shqipërisë i dha shkas Austro-Hungarisë dhe Italisë të lidhnin më 8 maj një marrëveshje të fshehtë, me anën e së cilës parashikonin mundësinë e pushtimit të Shqipërisë me forcat e tyre të armatosura, duke e ndarë për këtë qëllim territorin e saj në dy pjesë të barabarta: Austro-Hungaria krahinat mbi Shkumbin, Italia ato në jug të lumit. Lajmet mbi bisedimet e fshehta midis Vjenës e Romës i shtynë fuqitë e tjera, duke përfshirë edhe Rusinë, të kapërcenin ngurrimet, të ndërhynin më energjikisht në Cetinë e po të qe nevoja edhe ushtarakisht në Shkodër për të mbyllur njëherë e mirë këtë çështje. E trembur, qeveria malazeze vendosi më në fund më 14 maj, t'i tërhiqte trupat e saj nga Shkodra.

Konferenca e Londrës filloi të merrej me çështjen e caktimit të kufirit shqiptaro-grek vetëm prej gjysmës së dytë të muajit mars, pasi u arrit marrëveshja për kufijtë veriorë e verilindorë. Deri në këtë kohë çështja ishte diskutuar jashtë Konferencës, sidomos midis Italisë dhe Austro-Hungarisë, të cilat kishin përcaktuar që më parë qëndrimin e përbashkët që do të mbanin në Konferencë. Italia merrte rolin kryesor gjatë diskutimit të kufirit në jug.

Më 19 mars përfaqësuesi i Italisë paraqiti në Konferencë projektin e bashkërenduar austro-italian. Janinën e merrte Greqia, kurse Korça dhe Gjirokastra i mbeteshin Shqipërisë. Sipas këtij projekti vija e kufirit do të nisej nga liqeni i Prespës dhe do të dilte në detin Jon, në derdhje të lumit Kalamas. Ky propozim hasi në kundërshtimin e Fuqive të Antantës, të cilat përkrahnin pikëpamjen greke dhe kërkonin që edhe krahinat e Korçës e të Gjirokastrës t'i kalonin Greqisë. Në mënyrë të veçantë Franca, e përkrahur në këtë pikë edhe nga Gjermania, ngulte këmbë që bregdeti përballë ishullit të Korfuzit të përfshihej brenda kufijve të Greqisë.

Mirëpo Italia shikonte këtu rrezikun e krijimit të një baze të madhe detare në ujërat e kanalit të Korfuzit, gjë që prekte interesat e saj strategjike në këtë zonë. Me nxitjen sidomos të qarqeve ushtarake, qeveria italiane deklaroi se do ta kundërshtonte me çdo mjet daljen e forcave greke në bregun lindor të kanalit qoftë edhe duke përdorur forcën e armëve. Kjo u bë shkak për një farë tensioni në Konferencë. Por vetë Italia, për të lehtësuar arritjen e një marrëveshjeje, propozoi si kufi në bregdet jo derdhjen e lumit Kalamas, por kepin Stillo përballë Korfuzit.

Marrëveshja për kufirin në bregdet u arrit në qershor në bazë të propozimit të Italisë. Por u deshën edhe dy muaj të tjerë bisedimesh jashtë Konferencës për të zgjidhur kontradiktat lidhur me kufirin në thellësi të vendit (Korça, Gjirokastra) dhe për të realizuar kështu marrëveshjen e plotë për gjithë kufirin midis Shqipërisë dhe Greqisë. Roma dhe Vjena vendosën të mos bënin më asnjë lëshim dhe njoftuan se i quanin Korçën, në lindje dhe kepin Stillo në jugperëndim, «shtyllat e Herkulit» të Shqipërisë.

Së fundi, pas mjaft diskutimesh, Konferenca e Ambasadorëve në mbledhjen e 11 gushtit 1913 vendosi që kufiri i Shqipërisë në jug të përfshinte Korçën dhe të dilte në bregdet në kepin Stillo. Ishulli i Sazanit i mbetej gjithashtu Shqipërisë. Por ky ishte një vendim tepër i përgjithshëm, që linte të papërcaktuara shumë gjëra, e midis tyre edhe fatin e Gjirokastrës. Të gjitha këto u lanë të sqaroheshin përfundimisht pas mbarimit të Konferencës gjatë fazës së caktimit në vend të kufijve të Shqipërisë. Për këtë qëllim Konferenca e Ambasadorëve krijoi dy komisione ndërkombëtare; njërin për kufijtë me Malin e Zi dhe Serbinë dhe tjetrin për kufirin me Greqinë. Pasi kishte vendosur shkëputjen e krahinave të tëra shqiptare në veri, Konferenca i vuri si kriter pune komisionit kufitar në jug që gjatë caktimit të kufirit në vend të merrte për bazë parimin e kombinuar etniko-gjeografik. Me ngritjen e këtyre komisioneve Konferenca e Ambasadorëve u dha fund punimeve më 12 gusht 1913. Por lufta diplomatike rreth kufijve të Shqipërisë nuk mbaroi me mbylljen e Konferencës, vetëm qendra e saj u zhvendos nga pallatet e kryeqytetit anglez në malet e Shqipërisë.

Gjatë gjithë punimeve të saj lidhur me kufijtë e Shqipërisë Konferenca e Ambasadorëve nuk i përfilli asnjëherë aspiratat dhe interesat e popullit shqiptar. Tokat shqiptare u përdorën nga Fuqitë e Mëdha imperialiste si monedhë këmbimi për të pajtuar kontradiktat e tyre në këtë zonë dhe për të kënaqur pretendimet e tepruara të shteteve ballkanike. Mjafton të përmendet se me kufijtë që u caktuan në Londër, brenda Shqipërisë u përfshinë afërsisht gjysma e trojeve dhe e popullsisë shqiptare. Nga trungu i Atdheut u shkëputën krahina të cilat jo vetëm përfaqësonin trevat bujqësore më pjellore me nëntokë shumë të pasur, por që kishin qenë vatra të rëndësishme të lëvizjes kombëtare dhe kishin dhënë një kontribut shumë të çmuar në luftën me armë për çlirimin e vendit nga zgjedha turke.

E.Grej, duke folur për caktimin e kufijve të Shqipërisë nga Konferenca e Londrës, deklaronte më 12 gusht në Dhomën e komuneve: «Unë e di fare mirë se kur gjithçka do të bëhet e njohur, kjo (zgjidhje) në shumë pika do të japë shkas për kritika të mëdha nga kushdo që e njeh vendin dhe që e gjykon çështjen nga një pikëpamje e ngushtë lokale. Duhet të mos harrohet se gjatë përpjekjeve për të gjetur një zgjidhje të tillë, qëllimi kryesor ka qenë që të ruhej marrëveshja midis vetë Fuqive të Mëdha, dhe në qoftë se vendimi mbi Shqipërinë e ka siguruar këtë, atëherë ai e ka bërë punën më të rëndësishme në të mirë të paqes së Evropës».

Në këtë mënyrë vetë ministri i Jashtëm i Anglisë, kryetar i Konferencës së Ambasadorëve njihte tërthorazi padrejtësinë e vendimit mbi kufijtë e Shqipërisë dhe përpiqej disi ta justifikonte duke e paraqitur si një «kurban» të domosdoshëm gjoja në altarin e paqes evropiane, por në të vërtetë për të fituar kohë deri sa të përgatiteshin më mirë për konfliktin botëror.

**Çështja e statusit të Shqipërisë dhe e organizimit të saj**

Konferenca e Ambasadorëve e rimori në shqyrtim çështjen e statusit të Shqipërisë dhe të organizimit të saj vetëm në fillim të majit 1913, sepse u zgjat shumë me çështjen e caktimit të kufijve. Ndërkaq Austro-Hungaria dhe Italia, si dy fuqitë që ishin ngarkuar nga Konferenca të hartonin projektin e organizimit të shtetit shqiptar, kishin filluar të shkëmbenin mendime që në janar dhe kishin arritur shpejt në marrëveshjen për të propozuar shkëputjen e plotë të Shqipërisë nga Turqia.

Më 8 maj Vjena dhe Roma ia paraqitën projektin Konferencës. Projekti qëndronte brenda caqeve të vendimit të 17 dhjetorit dhe parashikonte akoma suzerenitetin turk mbi Shqipërinë. Por kur dhanë shpjegimet e rastit ambasadorët e Austro-Hungarisë dhe të Italisë u shprehën për pavarësinë e plotë të Shqipërisë.

Arsyet e këtij qëndrimi të ri ndaj çështjes shqiptare duhen kërkuar në vetë zhvillimin e ngjarjeve në Ballkan, të cilat e kishin bërë të pavlefshëm vendimin e 17 dhjetorit 1912 mbi autonominë e Shqipërisë. Pasi kishte rënë Janina në duart e grekëve dhe Shkodra në duart e malazezëve Vjena dhe Roma nuk kishin më interes që ushtritë turke të qëndronin në Shqipëri dhe që të vazhdonte sovraniteti

i sulltanit mbi Shqipërinë autonome. Fuqitë e tjera, me përjashtim të Rusisë, e pranuan këtë propozim, të bindura se prania e Turqisë në pjesën perëndimore të Ballkanit ishte tanimë e pamundur. Qeveria cariste nga ana e saj e mbërthyer pas çdo formule që ruante sadopak vartësinë e Shqipërisë nga Turqia, ngulte këmbë tani për suzerenitetin e sulltanit mbi Shqipërinë. Por nën presionin e Anglisë dhe sidomos të Francës që e parashikonte pavarësinë shqiptare të ngarkuar me gjithfarë kufizimesh në trajtën e ndërhyrjes së hapur dhe të kontrollit shumëvjeçar të gjashtë fuqive imperialiste, qeveria ruse e ndryshoi qëndrimin e saj. Në mbledhjen e 20 majit Konferenca arriti në parim marrëveshjen mbi pavarësinë e Shqipërisë. Një shprehje e kësaj ishte edhe fakti se Traktati i Paqës i 30 majit 1913 midis aleatëve ballkanikë dhe Turqisë, teksti i të cilit ishte përgatitur nga Fuqitë e Mëdha, parashikonte heqjen dorë të Turqisë nga të drejtat e saj në Shqipëri (neni 2), ndërsa Fuqive të Mëdha u njihte të drejtën «për të zgjidhur çështjen e caktimit të kufijve të Shqipërisë, si dhe çdo çështje tjetër që kishte të bënte me Shqipërinë» (neni 3).

Pas kësaj, vëmendja e ambasadorëve u përqendrua në problemin e organizimit të brendshëm të shtetit shqiptar. Kjo qe tema kryesore e Konferencës së Londrës në qershor e në korrik.

Në shqyrtimin e këtij problemi u shfaqën përsëri mosmarrëveshje midis fuqive të Tripalëshit dhe Antantës.

Në mes të korrikut Austro-Hungaria dhe Italia paraqitën një projekt të ri që duhej të shërbente si bazë për një marrëveshje kompromisi. Projekti parashikonte pavarësinë e plotë të Shqipërisë, por veç asaj bënte fjalë edhe për krijimin e një komisioni ndërkombëtar të kontrollit, i cili pasi të hartonte një projekt të hollësishëm për organizimin e të gjitha degëve të administratës në shtetin e ri, do ta vazhdonte veprimtarinë e tij të mbikqyrjes për 5 vjet. Përfaqësuesit e Francës e të Rusisë e quajtën komisionin tepër të cunguar si në atributet, ashtu edhe në afatin e tij. Me propozimin e Italisë u shtua afati i veprimtarisë së Komisionit nga 5 deri në 10 vjet, madje u parashikua mundësia e zgjatjes së tij edhe për 10 vjet të tjera.

Mbi këtë bazë u arrit marrëveshja dhe më 29 korrik 1913 Konferenca e Ambasadorëve mori vendimin përfundimtar mbi Shqipërinë. Sipas këtij vendimi *Shqipëria shpallej principatë autonome, sovrane dhe trashëgimore* (neni 1); *çdo lidhje suzereniteti me Turqinë përjashtohej* (neni 2); *Shqipëria bëhej shtet asnjanës nën garancinë e Fuqive të Mëdha* (neni 3). Por nga ana tjetër *shteti shqiptar vihej nën*

*kontrollin e tyre.* Kontrollin mbi administratën civile dhe mbi financat e Shqipërisë Fuqitë do ta ushtronin me anën e një *komisioni ndërkombëtar* të përbërë nga delegatët e gjashtë fuqive dhe nga një delegat i Shqipërisë. Komisioni, të cilit i ngarkohej si detyrë e ngutshme përpunimi i një projekti të hollësishëm mbi organizimin e të gjitha degëve të administratës civile, do t'i vazhdonte funksionet e kontrollit për 10 vjet e në rast nevoje këto edhe mund të përsëriteshin (nenet 4,5,6). Në krye të Shqipërisë vihej një princ, i cili do të caktohej nga Fuqitë e Mëdha brenda jo më shumë se 6 muajve (neni 7). Qetësia dhe rendi publik do të siguroheshin nga një xhandarmëri, organizimi dhe drejtimi i së cilës do t'u besohej oficerëve të huaj (neni 8), që do të merreshin nga radhët e ushtrisë suedeze (neni 9).

Vendimi i 29 korrikut 1913 është akti ndërkombëtar kryesor mbi pavarësinë e Shqipërisë, akti me anën e të cilit Fuqitë e Mëdha e njihnin shtetin e ri shqiptar. Por ky vendim ishte kontradiktor: këtu ai fliste për pavarësinë e Shqipërisë, e më tutje vendoste mbi të një kontroll ndërkombëtar të gjatë që ishte vështirë të pajtohej me pozitën e një shteti të pavarur. Kjo tregonte se mosmarrëveshjet e fuqive imperialiste për çështjen shqiptare me vendimin e Konferencës së Londrës në thelb nuk ishin zgjidhur, por vetëm ishin mbuluar përkohësisht, për të dalë në shesh me forcë të re në fazën e zbatimit të vendimit.

**Qeveria e Vlorës dhe qëndrimi i Fuqive**

Me hapjen e punimeve të Konferencës së Ambasadorëve në dhjetor, qeveria e Vlorës dërgoi në Londër një delegacion të saj. Delegacioni paraqiti në fillim të janarit një memorandum të qeverisë shqiptare mbi caktimin e kufijve të Shqipërisë brenda të cilëve përfshiheshin të gjitha viset me popullsi shqiptare si edhe disa toka të huaja në lindje e në jug të vendit. Delegatët shqiptarë hynë disa herë në kontakt me përfaqësuesit e Fuqive në Konferencë, sidomos me ambasadorët e Austro-Hungarisë e Italisë. Ata në ndonjë rast ndikuan edhe në zhvillimin e bisedimeve si p.sh. kur i sinjalizuan ambasadorit italian rrezikun e një baze detare në kanalin e Korfuzit po t'i lihej Greqisë bregdeti i Sarandës. Në pranverë të 1913-ës vetë Ismail Qemali me Luigj Gurakuqin e Isa Boletinin vizituan kryeqytetet kryesore të Evropës Perëndimore: Romën, Vjenën, Parisin dhe

vetë Londrën ku zhvillohej Konferenca e Ambasadorëve. Veç kësaj qeveria e përkohshme mbante lidhje edhe në selinë e saj me një numër përfaqësuesish të huaj (sidomos me konsujt e Fuqive), që ose ndodheshin në Vlorë prej kohësh, ose ishin dërguar pranë saj.

Mirëpo Fuqitë e Mëdha imperialiste nuk e njohën asnjëherë qeverinë e Vlorës si qeveri përfaqësuese të të gjithë Shqipërisë. Përçapjet dhe qendrimet e saj, veprimet dhe ndërhyrjet e përfaqësuesve të saj mbetën pa jehonë zyrtare qoftë pranë fuqive të veçanta, qoftë në Konferencën e Ambasadorëve. Jo të gjitha Fuqitë e Mëdha mbajtën që në fillim një qëndrim negativ kundrejt qeverisë së përkohshme. Vjena dhe Roma i premtuan dhe i dhanë asaj njëfarë përkrahjeje duke shpresuar secila se do të mund ta përdorte si vegël të politikës së vet në Shqipëri. Por kjo përkrahje nuk arriti deri në njohjen zyrtare të qeverisë së Vlorës nga ana e Austro-Hungarisë dhe Italisë, sepse këto nuk mund të vepronin veçse në marrëveshje me fuqitë e tjera. Konferenca e Ambasadorëve miratoi parimin e organizimit *ndërkombëtar* të shtetit shqiptar pra edhe qëndrimi kundrejt qeverisë shqiptare, si pjesë e pandarë e këtij organizimi, nuk do të vendosej veçse bashkërisht midis gjashtë Fuqive. Por edhe këtu kishte dy pikëpamje: Austro-Hungaria dhe Italia mendonin se qeveria e Vlorës mund të shërbente si bërthamë për organizimin e shtetit shqiptar. Kjo pikëpamje hasi në kundërshtimin e rreptë të Francës e të Rusisë, të cilat kërkonin që organizimi i shtetit shqiptar të bëhej krejtësisht nga Fuqitë e Mëdha.

Ky kontrast në vlerësimin e qeverisë së përkohshme, që mbeti në heshtje për disa kohë, doli në shesh në Konferencën e Ambasadorëve atëherë kur filloi të shqyrtohej organizimi i brendshëm i Shqipërisë.

Më 15 korrik, kur u paraqit në Konferencë projekti i ri austro-italian, një luftë e gjatë u bë rreth formulimit të nenit 7 të projektit ku thuhej se deri sa të caktohej princi, veprimtaria e «autoriteteve kombëtare» që e qeverisnin vendin përkohësisht dhe *de facto* do të vihej nën kontrollin e komisionit ndërkombëtar. Ambasadori i Francës mendonte se me «autoritete kombëtare» kuptohej qeveria e Vlorës dhe shikonte këtu një orvatje të Vjenës për të bërë që Konferenca e Londrës ta njihte atë që ai e quajti «pseudo-qeveri e kryesuar nga I.Qemali». Bashkë me kolegun e tyre francez edhe përfaqësuesit e Rusisë e të Anglisë e kundërshtuan kategorikisht njohjen e qeverisë së Vlorës, qoftë drejtpërdrejt, qoftë tërthorazi. Mosmarrëveshja vazhdoi deri në fund të korrikut dhe u zgjidh duke u zëvendësuar

shprehja «autoritete kombëtare» me shprehjen «autoritete lokale ekzistuese», me të cilën kihej parasysh edhe pushteti i Esat Pashës në Durrës ku ishte vendosur pas largimit nga Shkodra si dhe i komisionit ushtarak ndërkombëtar në Shkodër.

Konferenca e Ambasadorëve nuk e përfilli fare të vetmen qeveri kombëtare të krijuar në Shqipëri, qeverinë e I. Qemalit dhe vendosi arbitrarisht një pushtet të huaj, një autoritet ndërkombëtar në formën e komisionit të kontrollit të gjashtë fuqive imperialiste.

### 3. LUFTA PËR BASHKIMIN KOMBËTAR

**Bashkimi i krahinave të vendit rreth qeverisë së Vlorës**

Një nga detyrat më të rëndësishme që qëndronin përpara qeverisë kombëtare të Vlorës ishte ajo e bashkimit të viseve shqiptare nën pushtetin e kësaj qeverie.

Populli shqiptar nuk u pajtua me vendimin e Fuqive të Mëdha për copëtimin e vendit. Atje ku pati mundësi, si në Vlorë, Shkodër e më vonë në qytete të tjera si edhe në kolonitë e mërgimit u organizuan mitingje e manifestime proteste kundër mospërfilljes së interesave jetike të shqiptarëve dhe vendimit të padrejtë që linte më tepër se gjysmën e popullsisë së vendit dhe trevat më pjellore të tij nën zgjedhën e huaj.

Qeveria e përkohshme e Vlorës, e cila formalisht i kishte njohur vendimet e fuqive mbi kufijtë e Shqipërisë, e konsideroi si detyrën e saj më të ngutshme, që duke u mbështetur në këto vendime të luftonte në radhë të parë për bashkimin e tokave shqiptare brenda kufijve të njohur nga Fuqitë dhe shtrirjen e autoritetit të saj në to.

Por edhe në këtë drejtim pengesat ishin shumë të mëdha. Një pjesë e madhe e këtyre viseve vazhdonte të qëndronte e pushtuar nga të huaj. Ushtria greke mbante në duart e saj rrethet jugore të vendit. Ushtritë serbe po tërhiqeshin shumë ngadalë nga Shqipëria e Mesme dhe e Veriut. Shkodra vazhdonte të administrohej nga Komisioni ushtarak ndërkombëtar.



Shkodër, 19 mars 1914: Miting me rastin e ngritjes së flamurit

Vështirësive të jashtme u shtoheshin edhe ato të brendshme. Menjëherë pas formimit të qeverisë kombëtare të Vlorës filluan të gjalleroheshin prirjet lokaliste e separatiste të krerëve çifligarë e bajraktarë. Ndër këta u dallua sidomos Esat Pashë Toptani. Pas kapitullimit në Shkodër ai u vendos me forcat e veta në rrethin e Tiranës e të Durrësit. Pa u trazuar nga autoritetet ushtarake serbe që po tërhiqeshin, ai filloi të ngrinte një administratë të veçantë në Shqipërinë e Mesme. Qëllimi i tij ishte të mënjanonte qeverinë e Vlorës, të cilën e quante pengesën e brendshme kryesore për synimet e tij dhe t'i hapte rrugën vetes për të shtënë në dorë drejtimin e shtetit shqiptar.

Për t'i dhënë lëvizjes një bazë ligjshmërie Esat Pasha organizoi në Krujë nga mesi i majit 1913 një të ashtuquajtur kongres, ku u ftuan të merrnin pjesë përfaqësues nga krahinat e Shqipërisë së Mesme.

Veprimtaria përçarëse e Esat Toptanit dëmtonte rëndë lirinë dhe pavarësinë e Shqipërisë, në një çast kritik, kur kërkohej mbi të gjitha bashkimi i vendit. Kundër kësaj veprimtarie u ngritën të gjithë patriotët shqiptarë. Rrethet e Dibrës, Matit dhe Elbasanit nuk pranuan të dërgonin

përfaqësues në «kongres». Atje shkuan «delegatë» vetëm nga Durrësi, Kavaja, Tirana, Lezha e Kurbini.

Ndër organizatorët e «kongresit» u dalluan Musa Qazimi, myftiu i Tiranës, një turkoman, armik i tërbuar i lëvizjes kombëtare shqiptare dhe përkrahës i ribashkimit të Shqipërisë me Turqinë. Ai propozoi që t'u kërkohej Fuqive të Mëdha të caktonin për Shqipërinë një princ, që të kishte njohuri mbi vendin (me këtë nënkuptohej një princ turk), të caktohej si kryeqytet Kruja dhe deri në zgjedhjen e princit, për të mbajtur «rregullin e qetësinë» t'i luteshin Esat Pashës të pranonte kryesinë e qeverisë. Por shumica e «delegatëve», ndonëse të zgjedhur nga esatistët, nuk guxuan të bashkoheshin me tradhtinë e pashait toptanas. Si pasojë, «kongresi» dështoi.

Veprimtaria e Esat Toptanit kishte ngjallur dyshime edhe në Vjenë. Lidhjet e tij me Malin e Zi, Serbinë dhe aleatët e tyre mund ta dëmtonin rëndë politikën austro-hungareze në Shqipëri. Për këtë arsye monarkia e dyfishtë e përkrahur nga Roma kërkoi në mënyrë të vendosur nga Esat Toptani dhe Porta e Lartë që të jepej urdhri për riatdhesimin e ngutshëm të trupave turke të cilat ndodheshin ende në Shqipëri, nën komandën e Esatit. Presioni austro-hungarez e bëri efektin e vet. Stambolli dhe Esat Toptani u detyruan ta pranonin kërkesën e Vjenës. Ushtritë turke u larguan nga Shqipëria gjatë muajit qershor.

Planet e pashait toptanas pësuan kështu një goditje të rëndë. Mbasi nuk pati sukses në luftën e hapur kundër qeverisë së Vlorës ai u detyrua të afrohej me të. Ai pranoi propozimin e Ismail Qemalit për t'u bërë ministër i Punëve të Brendshme në vend të Myfit Libohovës që zuri dikasterin e Punëve të Jashtme dhe u nis në Vlorë. Kjo i dha mundësi qeverisë së përkohshme të shtrinte pushtetin e saj edhe në Shqipërinë e Mesme. E.Toptani mendoi ta shfrytëzonte pozitën e tij të re si ministër i Brendshëm i qeverisë së Vlorës për të fituar simpatinë e Austro-Hungarisë dhe të Italisë që interesoheshin më tepër se të tjerat për çështjet shqiptare. Me këtë qëllim, pasi qëndroi pak ditë në Vlorë, së bashku me agjentin e vjetër të Austro-Hungarisë Syria Bej Vlorën, ai shkoi në Romë e pastaj në Vjenë ku u takua me ministrat e Jashtëm. Por as në Romë dhe as në Vjenë nuk gjeti përkrahjen që kërkonte. Austro-Hungaria dhe Italia sado që nuk ishin fort të kënaqura nga I.Qemali, parapëlqenin më shumë të kishin të bënin me qeverinë e Vlorës, e cila kishte marrë një qëndrim të vendosur kundër pretendimeve të aleatëve ballkanikë në Shqipëri se sa me një element si E. Toptani që ishte komprometuar për lidhjet e tij me fuqitë ballkanike.

Me t'u kthyer më 1 gusht në Shqipëri, pasi qëndroi disa ditë në Vlorë, E.Toptani u vendos në Durrës dhe këtu si ministër i Brendshëm filloi të organizonte xhandarmërinë por jo pa paramendime; ai po e përgatiste atë për të realizuar në rastin e volitshëm planet e tij separatiste.

Qeveria e Vlorës e shtriu gradualisht pushtetin e vet edhe me krahinat veriore të vendit.

Duke shfrytëzuar faktin që administrimi i huaj kufizohej vetëm në qytetin e Shkodrës, ajo dërgoi atje një komision qeveritar të kryesuar nga L. Gurakuqi për të vendosur lidhje të drejtpërdrejtë me popullsinë e krahinave veriore ku nuk arrinte pushteti i komisionit ushtarak ndërkombëtar. Përfaqësuesit e qeverisë gjetën kudo gatishmërinë për t'u lidhur me Vlorën. Paria e Malësisë së Madhe dhe e Lezhës u bashkua me qeverinë. Po kështu veproi edhe kapidani i Mirditës, Preng Bibë Doda. Pasi ishin larguar serbët, me të cilët kishte bashkëpunuar deri atëherë, ai i siguroi Vlorës përkrahjen në emër të popullsisë së Mirditës.

**Kryengritja e shtatorit 1913**

Aneksimi i tokave shqiptare nga Serbia dhe Mali i Zi, i sanksionuar nga Konferenca e Ambasadorëve në Londër, u shoqërua me vendosjen e një regjimi të egër shtypjeje e terrori. Në mbështetje të dekretit «mbi sigurimin publik» të lëshuar nga mbreti Pjetër, autoritetet serbe ndiqnin, arrestonin e vrisnin në masë popullsinë shqiptare, me qëllim që të shuanin në të çdo lëvizje kombëtare dhe të siguronin mirë sundimin e tyre në këto krahina. Këto veprime shoqëroheshin me sekuestrimin e një pjese të mirë të pronave tokësore të shqiptarëve dhe me vendosjen në to të kolonëve serbë. Përveç kësaj, në kundërshtim me vendimet e Konferencës së Londrës mbi kufijtë e Shqipërisë, qeveria e Beogradit kishte vendosur në mënyrë arbitrare një «kufi strategjik» që kalonte gjatë luginës së Drinit dhe përfshinte pjesërisht edhe Matin. Këtë e përligjte me nevojën për të siguruar gjoja mbrojtjen nga sulmet e shqiptarëve. Për t'i detyruar viset e zonës «strategjike» të kërkonin bashkimin me Serbinë, autoritetet serbe ua mbyllën malësorëve shqiptarë rrugët e tregjeve në qytete, duke kërcënuar mijëra prej tyre me vdekjen nga uria. Rojet serbe i arrestonin ose i vrisnin ata malësorë që guxonin të kapërcenin kufirin për të zbritur në qytet. Qeveria serbe, siç deklaronte I. Qemali, «i shtrëngoi kaq keq e bëri aq të liga, sa nga dëshpërimi

burra e gra kërkuan vdekjen si të vetmin shpëtim ndaj çnderimit, rrëmbimit dhe vrasjes».

Protestat e qeverisë së Vlorës drejtuar Fuqive të Mëdha për ta detyruar Serbinë të respektonte kufijtë e caktuar nga Konferenca e Londrës, nuk kishin dhënë ndonjë frut. Qeveria e Vlorës, që deri atëherë kishte mbajtur një qëndrim të rezervuar ndaj ushtrive pushtuese serbe, vendosi ta shtrinte me anën e forcës pushtetin e vet në tokat që përfshiheshin brenda kufijve të Shqipërisë, të njohura nga Konferenca e Londrës.

Qëndresa popullore kundër zgjedhës së huaj serbe që filloi ditët e para të korrikut në viset e zonës strategjike përfshiu edhe tokat që ishin lënë nga Fuqitë e Mëdha jashtë kufijve të Shqipërisë. Kjo qëndresë shtroi me forcë përpara qeverisë së përkohshme dhe rretheve politike shqiptare brenda e jashtë vendit, problemin e bashkimit të të gjitha tokave shqiptare në një shtet të vetëm kombëtar. Ç'rrugë do të ndiqej për t'ia arritur këtij qëllimi? Disa qarqe politike shqiptare të Stambollit kishin arritur në përfundimin se tërësia tokësore e Shqipërisë ishte vështirë të sigurohej me forcat e veta e se ishte e domosdoshme të gjendeshin aleatë. Duke marrë parasysh gjendjen që ishte krijuar në Ballkan, një aleat i tillë i mundshëm ishte Turqia. Sipas këtyre qarqeve ishte më mirë të kishin një Shqipëri të bashkuar ku të përfshiheshin të gjitha tokat e banuara prej shqiptarësh, qoftë edhe autonome, nën suzerenitetin e sulltanit, se sa një Shqipëri të cunguar por të pavarur. Në përputhje me këtë plan ata hodhën idenë për të pasur një shtet autonom shqiptar me në krye një princ mysliman me origjinë shqiptare, që do të pranohej edhe nga Turqia.

Ky plan kishte gjetur përkrahjen e xhonturqve, të cilët kishin nisur për në Shqipëri emisarët e parë për të organizuar lëvizjen në dobi të princit mysliman.

Platforma e rretheve politike shqiptare të Stambollit, ndonëse ishte frymëzuar nga dëshira për të çliruar tokat shqiptare që ndodheshin nën sundimin e huaj cenonte pavarësinë e shpallur në Vlorë dhe synonte ta mbante Shqipërinë ende të lidhur me Turqinë, lidhje që tanimë ishte kapërcyer nga koha dhe mund t'i sillte vetëm dëm çështjes shqiptare.

Ndërkohë udhëheqësit e njohur të Kosovës, H. Prishtina, B. Curri, I. Boletini etj., që ndodheshin në viset e Shqipërisë së lirë vendosën të ndiqnin një rrugë tjetër. Midis tyre u arrit marrëveshja për të organizuar një kryengritje të armatosur çlirimtare në tokat që kishin kaluar nën zgjedhën serbe e malazeze, me qëllim që të sigurohej, në kundërshtim

me vullnetin e Fuqive të Mëdha, bashkimi i tyre me atdheun — Shqipërinë e pavarur. Ndërsa H. Prishtina caktohej në shtator ministër i qeverisë së Vlorës, B. Curri, I. Boletini, E. Isufi etj. u ngarkuan me organizimin e kryengritjes në vend.



Muhaxhirë nga Kosova

E pasigurt për rezultatet pozitive të kryengritjes dhe për të mos rënë hapur në konflikt me vendimet e Fuqive të Mëdha, qeveria e Vlorës nuk u angazhua zyrtarisht në organizimin e kryengritjes. E kufizuar në mundësitë e saj, ajo nuk ishte në gjendje as ta përkrahte materialisht atë.

Lëvizja e armatosur kundër pushtuesve serbë, e cila deri atëherë kishte pasur karakter spontan e të kufizuar, në shtator mori përpjesëtime të gjera. Malësorët dibranë, pasi dëbuan xhandarët e ushtarët serbë nga fshatrat e tyre, iu drejtuan më 21 shtator qytetit të Dibrës. Pas luftimesh të ashpra, ku mori pjesë aktive edhe popullsia e qytetit, Dibra u çlirua. Trupat serbe u detyruan të tërhiqeshin edhe nga Ohri, Struga dhe Gostivari. Kryengritësit, numri i të cilëve arrinte në disa mijëra vetë, marshuan drejt Kërçovës, ndërsa pjesa kryesore qëndroi në malet e Petrinës dhe të Istokut. Popullsia maqedonase, e cila pas Luftës së Dytë Ballkanike, me traktatin e Bukureshtit të 10 gushtit 1913 kishte mbetur nën zgjedhën serbe, e përkrahu kryengritjen shqiptare.

Në Kosovë, lëvizja e armatosur filloi në krahinën e

Drenicës e pastaj u përhap në rrethet e Prizrenit dhe të Gjakovës e deri në afërsitë e Prishtinës.

E trembur nga përpjesëtimet e kryengritjes, qeveria serbe shpalli mobilizimin e pjesshëm të ushtrisë së saj. Ajo synonte ta shfrytëzonte këtë rast për të siguruar përfundimisht për vete edhe krahinat shqiptare të përfshira në kufirin «strategjik». Përveç kësaj, Serbia mendonte që me këtë rast të mënjanonte qeverinë e Vlorës dhe të vinte në krye të shtetit shqiptar aleatin e vet E. Toptanin.

Në fillim të tetorit, ushtria serbe ndërmori mësymjen e saj kundër kryengritjes shqiptare. Luftime të përgjakshme u zhvilluan për dy ditë rresht në malet e grykat e Petrinës dhe të Istokut. Kryengritësit u detyruan të tërhiqeshin dhe të linin në duart e armikut qytetet e çliruara. Ushtritë serbe me vështirësi mundën ta shtypnin lëvizjen edhe në trevat e tjera shqiptare. Megjithatë, lëvizja e armatosur vazhdoi edhe për një kohë në formë çetash.

Pushtuesit e shoqëruan marshimin e tyre me djegien e dhjetëra fshatrave dhe shfarosjen pa mëshirë të popullsisë. Në një letër të një ushtaraku serb të botuar në gazetën socialiste serbe «Radniçke Novine» më 22 tetor 1913 thuhej: «. . . nuk kam kohë të shkruaj gjatë, por mund të të them se këtu po bëhen gjëra të tmerrshme. Jam i tmerruar dhe pyes gjithnjë se si njerëzit mund të jenë kaq barbarë për të kryer të tilla mizori. . . mund të them që Luma nuk ekziston më. Nuk ka veçse kufoma, pluhur e hi». Popullsia e terrorizuar e këtyre krahinave u shpërngul në masë dhe u vendos në qytete e fshatra të Shqipërisë së Mesme.

Social-demokracia serbe e bullgare e dënoi me forcë politikën agresive të qeverisë serbe. Partia social-demokrate serbe organizoi mitingje «kundër tendencave ekspansioniste të borgjezisë serbe, e cila duke u derdhur për në det, e e shpinte vendin në një aventurë të përgjakshme». Organi i socialistëve të ngushtë (tesnjakë) bullgarë «Rabotniçeski Vesnik», duke vënë në dukje pasojat e tmerrshme të politikës imperialiste dhe shoviniste në Ballkan shkruante ato ditë: «Serbia e mobilizoi përsëri ushtrinë e saj për të goditur Shqipërinë, e cila kërkon çlirimin kombëtar dhe vetëvendosjen».

Ushtritë serbe pasi i thyen kryengritësit shqiptarë iu drejtuan përsëri Adriatikut.

Rrethet ushtarake të Vjenës deshën ta shfrytëzonin këtë rast për ta likuiduar armikun e tyre kryesor në Ballkan, Serbinë. Kryetari i shtabit të përgjithshëm austro-hungarez kërkonte t'i shpallte asaj luftë, por qeveria e Vjenës vendosi ta paralajmëronte Serbinë e ta detyronte të respektonte

vendimet e Fuqive të Mëdha në Londër. Më 18 tetor Berhtoldi i dërgoi Beogradit një notë verbale në formë ultimatumi, me anën e së cilës kërkohej që ushtria serbe të zbrazte brenda tetë ditëve territorin shqiptar. Qeveria serbe e këshilluar edhe nga Rusia e Franca u detyrua t'i nënshtrohej kërkesës së Vjenës dhe të tërhiqte trupat e saj në afatin e caktuar.

**Formimi i «Pleqësisë së Shqipërisë së Mesme» në Durrës dhe acarimi i luftës antifeudale**

Marshimi i trupave serbe drejt Adriatikut vuri në lëvizje edhe aleatin e tyre, Esat Toptanin. Me qëllim që ta komprometonte qeverinë e Vlorës përpara Fuqive të Mëdha, E.Toptani i kërkoi me këmbëngulje asaj që të merrte pjesë zyrtarisht në kryengritje por I. Qemali nuk ra në kurthin e pashait toptanas. Atëherë në Durrës filluan të shpejtoheshin përgatitjet për përmbysjen e qeverisë së Vlorës. Në një kohë kur vendin e kërcënonte përsëri rreziku i invazionit serb, E. Toptani, duke përdorur demagogjinë më të ulët, organizoi mitingje në të cilat flitej sipas porosisë së tij për krijimin e një qeverie të re, që «do t'u kërkonte Fuqive të vinte sa më parë princi». Pas kësaj, E. Toptani i kërkoi qeverisë së Vlorës të shpërndahej; qeveria e re të caktohej prej tij e I. Qemalit dhe të vendosej në Durrës. Pasi këto kërkesa provokuese u hodhën poshtë, E.Toptani shpalli më 12 tetor 1913 në Durrës formimin e «Pleqësisë së Shqipërisë së Mesme», në krye të së cilës u vu vetë, preu çdo marrëdhënie me qeverinë e Vlorës dhe filloi luftën kundër saj. Me këtë akt E.Toptani synonte gjithashtu ta vinte përpara një fakti të kryer Komisionin Ndërkombëtar të Kontrollit që do të vinte së shpejti në Shqipëri. Pushteti i pashait toptanas shtrihej në një zonë të ngushtë, që përfshinte Durrësin, Shijakun, Peqinin, Kavajën e Tiranën.

Formimi në Durrës i «Pleqësisë» nuk ishte vetëm rezultat i mosmarrëveshjeve që ekzistonin midis E.Toptanit dhe qeverisë kombëtare të Vlorës për çështjet themelore politike që kishin të bënin me pavarësinë dhe tërësinë tokësore të atdheut, por edhe i mosmarrëveshjeve në fushën e politikës së brendshme. Shkëputja e E.Toptanit nga Vlora shënonte njëkohësisht edhe një rreshtim të ri të forcave klasore të vendit.

Në Vlorë ishte grumbulluar një pjesë e mirë e patriotëve demokratë, kryesisht intelektualë me origjinë borgjeze e mikroborgjeze. Ata dhe masat e gjera të patriotëve në të gjitha krahinat e vendit u bënë mbështetje e pavarësisë

shqiptare. Ata luftuan për zhdukjen e mbeturinave mesjetare që kishte trashëguar Shqipëria nga sundimi shekullor osman, dhe për organizimin e një shoqërie të përparuar borgjeze. Ata e përkrahën qeverinë e Vlorës dhe i bënë presion të vazhdueshëm, që të ndiqte një politikë konsekuente dhe demokratike.

Me t'u zgjidhur në arenën ndërkombëtare problemi i njohjes së pavarësisë së Shqipërisë dhe i kufijve të saj, patriotët demokratë filluan të propagandonin me anën e organit të qeverisë së Vlorës «Përlindja e Shqipënies» idetë e shndërrimeve borgjeze të vendit. Ata kërkonin, siç shkruante M. Gramenoja, që atdhetarët të hidheshin «...në luftë të industrisë, bujqësisë, tregëtisë».

Lufta e këtyre patriotëve demokratë bëri që çifligarët të mos e përqendronin dot në duart e tyre të gjithë pushtetin shtetëror dhe të mos e qeverisnin Shqipërinë sipas interesave të tyre klasore. Si pasojë, nga qeveria e Vlorës dhe administrata e saj filluan të jepnin dorëheqjen njëri pas tjetrit elementët feudalë reaksionarë, të cilët u bashkuan me E.Toptanin. Në Durrës u grumbulluan edhe disa personalitete politike borgjeze, të pakënaqur nga metodat administrative të I. Qemalit, të cilët shpresonin të zinin në pushtetin e ri poste të rëndësishme.

Formimi i «Pleqësisë» së Durrësit dhe presioni gjithnjë e më i madh i rretheve demokratike të Vlorës bënë që edhe qeveria e Vlorës të kalonte në pozita më të përparuara antifeudale. Në fjalimin që mbajti më 22 tetor I. Qemali premtonte se qeveria e kryesuar prej tij do të merrte çdo masë «që të mos jetet (mbetet-Red.) kurrë shqiptari pa qenë zot'i dheut». Fjala ishte, me sa duket, për një reformë agrare që qeveria e Vlorës kishte ndërmend të zbatonte. «Përlindja e Shqipënies» shkruante hapur në përvjetorin e parë të pavarësisë: «Lypset të dihet sheshazi se Shqipëria është e shqiptarëve dhe as e bejlerëve, as e pashallarëve». Në Vlorë, Berat dhe Elbasan u ngjitën nëpër mure «letra të hapura» të drejtuara kundër çifligarëve.

Duke karakterizuar përmbajtjen e vërtetë të përçarjes midis Vlorës dhe Durrësit, përfaqësuesi rus në Komisionin Ndërkombëtar të Kontrollit i shkruante Ministrisë së Jashtme në Petërburg, më 30 tetor 1913: «Rivaliteti midis Esat Pashës dhe Ismail Qemalit, që në shikimin e parë ka karakter personal, përmban, padyshim, elemente të luftës së klasave. Esat Pasha... përfaqëson interesat e pronarëve të mëdhenj të tokës, të cilët në marrëdhëniet e tyre me fshatarët kanë vendosur në thelb parime feudale. Atë e

përkrahin përfaqësuesit e oxhaqeve të Shqipërisë, të cilët i shikojnë me frikë rezultatet e mundshme të politikës tepër demokratike të Ismail Qemalit».

Qeveria e Vlorës vendosi t'u jepte fund disa veprimeve arbitrare të bëra nga ana e çifligarëve të mëdhenj, të cilët, duke përfituar nga turbullirat e Luftës Ballkanike dhe nga mungesa e një pushteti shtetëror, kishin përvetësuar sipërfaqe të mëdha tokash të çifligjeve shtetërore. Në dhjetor 1913 u krijua një komision qeveritar që do të shqyrtonte kufijtë e çifligjeve sipas tapive dhe do t'ua kthente shtetit e fshatarëve tokat që ishin grabitur arbitrarisht. Këto ishin masa të pjesshme. «Qeveria e Vlorës, — thotë shoku Enver Hoxha — nuk doli me një program më të gjerë dhe më të qartë ekonomik» sidomos lidhur me çështjen fshatare që ishte një çështje themelore për t'u zgjidhur[1]. Por edhe këto masa antifeudale të qeverisë së Vlorës nuk u zbatuan dot për shkak të kushteve të vështira në të cilat ndodhej vendi. Kështu lufta kundër bejlerëve e pashallarëve u kufizua vetëm në fushën politike. Kjo shkaktoi pakënaqësi në masat fshatare, të cilat, të rrënuara nga lufta, nuk ishin në gjendje as të paguanin taksat që kërkonte qeveria. Si pasojë, u dobësua baza shoqërore e qeverisë së Vlorës pikërisht në një kohë kur, për të zgjidhur me sukses problemet e vështira që qëndronin përpara shtetit shqiptar, ishte e domosdoshme lidhja e ngushtë e qeverisë me masat fshatare, që përbënin pjesën më të madhe të popullsisë.

**Masat administrative dhe ekonomike të qeverisë së Vlorës**

Me gjithë vështirësitë e brendshme, të shkaktuara në radhë të parë nga veprimet përçarëse të Esat Pashës, qeveria e Vlorës pati mundësi të merrte një varg masash, të cilat ndihmonin në konsolidimin e shtetit shqiptar dhe i hapnin rrugën përparimit të vendit. Ajo i kushtoi një vëmendje të veçantë zhvillimit të arsimit dhe mori masa që viti shkollor 1913-1914 të fillonte në rregull. Por vendi nuk kishte shumë mësues të përgatitur për të drejtuar shkollat, të cilat, sipas vendimit të qeverisë, duhej të hapeshin nëpër qytete e nëpër fshatra. Për të kapërcyer këtë vështirësi, Ministria e Arsimit vendosi të krijonte në çdo sundimtarie (prefekturë) nga një shkollë normale përgatitore për mësues. Në shtator u rihap shkolla normale në Elbasan. Qeveria u bëri gjithashtu thirrje inte-

---

1) Enver Hoxha. *Vepra*, vëll. **23**, **f. 156**.

lektualëve shqiptarë të vinin dijet e tyre në shërbim të shtetit shqiptar. Njëkohësisht, ajo e bëri të detyrueshëm përdorimin e gjuhës shqipe në administratën shtetërore.

Politika ekonomike e saj pati si qëllim t'i vinte në ndihmë borgjezisë së dobët dhe vetë shtetit, të cilët kishin nevojë për kredi financiare. Për këtë arsye qeveria e pranoi propozimin e një banke austriake (Wiener Bank Verein) dhe të një banke italiane (Banco Commerciale Italiano) për të krijuar një bankë emetimi në Shqipëri. Por Vjena dhe Roma u orvatën ta shfrytëzonin dobësinë e qeverisë shqiptare për t'i imponuar asaj klauzola të tilla që e vinin Shqipërinë nën kontrollin ekonomik e politik të këtyre fuqive. I.Qemali u qëndroi këtyre orvatjeve dhe bëri kundërpropozime në interes të shtetit shqiptar. Grupet financiare austriake dhe italiane duke dashur ta përfundonin sa më parë marrëveshjen, pa ardhur në Shqipëri Komisioni Ndërkombëtar i Kontrollit, i pranuan kërkesat e qeverisë së Vlorës. Marrëveshja, që u nënshkrua më 4 tetor, parashikonte krijimin e «Bankës Kombëtare Shqiptare» me kapital austro-italian. Ky koncesion jepej me një afat prej 60 vjetësh. Banka do të administrohej nga një këshill administrativ, ku do të bënin pjesë edhe shqiptarë, dhe do të ishte nën kontrollin e një komisari të lartë të caktuar nga qeveria shqiptare për të kontrolluar emetimin e bankënotave dhe respektimin e rreptë të dispozitave të statuteve dhe rregulloreve që u përkisnin këtyre bankënotave. Banka, nga ana e saj, gëzonte një varg privilegjesh në jetën ekonomike e financiare të shtetit shqiptar.

Ndonëse I.Qemali krijimin e koncensionit të bankës e quante si «të dytin fitim pas lirisë, edhe nga pikëpamja ekonomike edhe politike», në rrethet demokratike të Vlorës dhënia e koncesioneve të huaja u prit me rezerva dhe u quajt si hapi i parë drejt skllavërimit ekonomik e politik të vendit nga ana e Austro-Hungarisë dhe Italisë. Me krijimin e koncesionit të bankës as vetë qeveria nuk ishte e njëzëshme. Nga ana tjetër kundër bankës, sipas I.Qemalit, u shprehën në mënyrë të veçantë fajdexhinjtë, të cilët shikonin tek ajo një konkurente shumë të fortë.

Një nga detyrat më të rëndësishme të qeverisë së Vlorës ishte organizimi i administratës shtetërore. Qysh para se të shpallej pavarësia, duke parashikuar vështirësitë që do të ndesheshin në organizimin e një pushteti të përqendruar, I.Qemali ishte shprehur për ndarjen e Shqipërisë në kantone sipas shembullit të Zvicrës. Pas Shpalljes së Pavarësisë ai u përpoq ta zbatonte këtë ide në hartimin e kanunit të administratës. Por ajo u kundërshtua nga rre-

thet patriotike të vendit, me qenë se ndarja e Shqipërisë në kantone do ta thellonte përçarjen e popullit shqiptar dhe do t'i bënte më lehtë këto kantone fushë intrigash të vendeve imperialiste dhe të atyre fqinje. I.Qemali i mori parasysh këto kundërshtime. Qeveria e Vlorës filloi të vinte në zbatim ligje të reja të mbështetura në parimin e centralizimit të pushtetit. Më i rëndësishmi i këtyre ligjeve ishte «Kanuni i përtashëm (i përkohshëm -Red) i administratës civile të Shqipërisë», që u shpall më 22 nëntor 1913. Sipas këtij kanuni vendi ndahej në prefektura, nënprefektura e krahina. Në krye të tyre, qëndronin prefekti, nënprefekti dhe primari (krahinari). Pushteti i tyre kufizohej nga këshilli administrativ, që përbëhej prej përgjegjësve të degëve të administratës të çdo njësie administrative dhe prej disa anëtarëve të këshillit të përgjithshëm. Masat e propozuara nga prefekti, nënprefekti ose primari, që nuk miratoheshin nga këshilli administrativ, nuk mund të zbatoheshin pa pëlqimin e instancës më të lartë administrative. Si organ konsultativ i këshillit administrativ të prefekturës ishte këshilli i përgjithshëm, ku bënin pjesë përveç anëtarëve të këshillave administrative edhe anëtarë të zgjedhur, si dhe anëtarë që emëronte prefekti «nga pronarët e mëdhenj, nga industrialët dhe nga të diturit», numri i të cilëve ishte sa një e katërta e anëtarëve të zgjedhur. Këshilli i përgjithshëm merrej me mbarëvajtjen e administratës, me rregullimin e ndarjes së detyrimeve (të dhjetave etj.), me shqyrtimin dhe vërtetimin e buxhetit dhe bilancit vjetor të prefekturës, dhe shqyrtonte çështjet e lidhura me zhvillimin ekonomik të prefekturës.

Në zonat e administruara nga qeveria e Vlorës u krijua edhe administrata gjyqësore, e cila ishte e pavarur nga pushteti civil. Me krijimin e gjykatave u hiqej nga kompetenca gjyqeve të sherisë (fetare), që drejtoheshin nga kadilerët, gjykimi i çështjeve civile. «Kanuni i përtashëm i administratës» ishte hartuar sipas modelit të shteteve borgjeze dhe pasqyronte aleancën midis borgjezisë dhe çifligarëve të vendit.

Megjithëkëtë, qeverisë së Vlorës i munguan në përgjithësi aftësitë e duhura për ta administruar vendin në mënyrë të tillë që, duke marrë parasysh burimet e varfëra financiare, të zbatonte një regjim të fortë kursimi. Kjo e detyroi një grup intelektualësh patriotë të Vlorës të kritikonin hapur qeverinë për shpenzimet e panevojshme e të pakontrolluara, për rrogat e larta që u kishte caktuar nëpunësve etj.

**Përpjekjet për aleancën turke-bullgare-shqiptare**

Dështimi i kryengritjes së shtatorit e përforcoi bindjen edhe në rrethet politike brenda vendit se në kushtet ekzistuese detyra e vështirë e bashkimit të tokave shqiptare nuk mund të zgjidhej pa siguruar aleatë të jashtëm. Kombinacionet politike që po projektoheshin midis Turqisë e Bullgarisë u dhanë atyre një rast të mirë për të vepruar.

Në fakt, pas Luftës së Dytë Ballkanike, e cila solli rritjen e mëtejshme të Serbisë e Greqisë, Bullgaria dhe Turqia, me përkrahjen e Austro-Hungarisë, në vjeshtën e vitit 1913 filluan bisedimet për të formuar një aleancë revanshiste kundër Athinës dhe Beogradit. Krahas bisedimeve në shkallë qeveritare, u zhvilluan gjithashtu bisedime midis komitetit xhonturk të Stambollit dhe komitetit të verhovistëve bullgarë[1] për të organizuar veprime çetash në tokat shqiptare e maqedonase të aneksuara prej Serbisë e Greqisë. Por realizimi i këtij plani, përsa i përkiste Shqipërisë, vështirësohej nga që kjo ishte shpallur shtet asnjanës, nën garancinë e kontrollin e Fuqive të Mëdha. Në këto rrethana, si hap të parë për t'ia arritur qëllimit, xhonturqit mendonin të zgjeronin në Shqipëri lëvizjen në favor të princit mysliman. Në qoftë se lëvizja do të kurorëzohej me sukses dhe në se Fuqitë e Mëdha, pasi të ishte bërë fakt i kryer, do ta njihnin princin mysliman të Shqipërisë, ky, sipas mendimit të xhonturqve, duke ruajtur zyrtarisht asnjanësinë do të lejonte që në territorin shqiptar të organizoheshin fshehurazi çeta, të cilat do të vepronin kundër Serbisë dhe Greqisë.

Me këto plane u bashkuan menjëherë një varg personalitetesh politike brenda vendit. Kjo e lehtësoi mjaft punën e grupit të ri të emisarëve xhonturq, të kryesuar nga majori Beqir Grebeneja me origjinë shqiptare, i cili ishte dalluar në luftimet kundër ushtrisë greke gjatë Luftës së Parë Ballkanike dhe pastaj si komandant i një çete të madhe që luftoi në prapavijë për të mbrojtur popullsinë shqiptare nga masakrat e andartëve grekë. Ky grup u dërgua në tetor nga Stambolli në Shqipëri për të siguruar një bashkëpunim sa më të gjerë të shqiptarëve. Në krahina të ndryshme të vendit u krijuan komitete të fshehta. Këto komi-

---

1) «Komiteti suprem (verhovni) maqedonas» ishte themeluar në Bullgari qysh më 1894 nga elementë liberalë-borgjezë të mërguar nga Maqedonia, i përkrahur nga nacionalistët dhe rrethet monarkiste bullgare si kundërpeshë ndaj organizatave revolucionare demokratike maqedonase.

tete, në bashkëpunim me emisarët xhonturq, u përpoqën që në lëvizje të përfshiheshin grupe me prirje të ndryshme politike dhe shtresa të ndryshme shoqërore duke bërë, sipas rastit, një propagandë të diferencuar. Në radhë të parë emisarët xhonturq shfrytëzuan gatishmërinë e shqiptarëve për të çliruar trojet e tyre të mbetura nën zgjedhën e huaj dhe për t'i bashkuar ato me Shqipërinë e pavarur. Kjo gatishmëri ekzistonte në mënyrë të veçantë tek dhjetëra mijë muhaxhirë kosovarë që prisnin me padurim të ktheheshin qoftë edhe me luftë në vatrat e tyre. Udhëheqësi kosovar H.Prishtina u bë një ndër aktivistët kryesorë të lëvizjes për bashkimin kombëtar.

Projekti i një aleance shqiptare-turke-bullgare dhe i luftës për çlirimin e tokave të robëruara të Kosovës dhe Çamërisë gjeti mbështetje edhe në kolonitë shqiptare të mërgimit në Rumani e Bullgari si edhe në atë të Stambollit ku B.Grebeneja zhvilloi një propagandë aktive. Ato organizuan një fushatë të gjerë për grumbullimin e mjeteve financiare dhe për blerjen e dërgimin e armëve në Shqipëri. Ato filluan gjithashtu të nisnin për në atdhe vullnetarë që do të merrnin pjesë në këtë aksion me armë në dorë.

Për ta bërë me vete fshatarësinë, emisarët xhonturq i premtuan asaj se nën princin mysliman do të përmirësohej gjendja e saj ekonomike, do të çlirohej nga taksat, do të pezullohej për disa vjet shërbimi ushtarak etj. dhe e nxitën urrejtjen e saj kundër atyre çifligarëve që ishin kundërshtarë të planeve politike të xhonturqve. Me lëvizjen filluan kështu të bashkoheshin masa fshatare.

Lëvizja patriotike për çlirimin e bashkimin me shtetin e pavarur shqiptar të trojeve që ishin lënë jashtë kufijve të tij mori përpjesëtime të gjera e forma të organizuara duke e kaluar në plan të dytë çështjen e princit mysliman.

Në nëntor 1913 Fuqitë e Mëdha pranuan përfundimisht që princ i Shqipërisë të ishte gjermani Vilhelm fon Vid (Wilhelm Von Wied) i propozuar nga Austro-Hungaria dhe Italia. Kjo ngjarje pati jehonë të madhe në Shqipëri dhe u bë shkak për gjallërimin e konflikteve politike. Rrethet patriotike borgjeze të vendit në përgjithësi u bashkuan pa rezerva me vendimin e Fuqive të Mëdha, duke parë në princin gjerman simbolin e Shqipërisë së pavarur. Të dëshpëruar nga anarkia që kishte mbuluar vendin dhe të shqetësuar për fatin e atdheut, patriotët shpresonin se princi do ta bashkonte Shqipërinë, do ta shpëtonte atë nga rreziku i copëtimit dhe nga pushteti i çifligarëve dhe do të krijonte kushtet për zhvillimin e shpejtë ekonomik e shoqëror të saj. Ata kujtonin gjithashtu se princ Vidi, i huaj dhe

protestant, pra i pangatërruar në tarafllëqet, krahinarizmat dhe ndarjet fetare të Shqipërisë, do të ishte në gjendje të ushtronte me paanësi autoritetin e lartë shtetëror në dobi të kombit shqiptar. Me këto rrethe u bashkua edhe një pjesë e mirë e çifligarëve, të cilët, nga ana e tyre, kishin besim se princi do të mbronte interesat e tyre klasore dhe se për qeverisjen e vendit do të mbështetej në ta.

Prandaj përkrahësit e princit gjerman mbajtën një qëndrim armiqësor ndaj lëvizjes për princin mysliman dhe nuk u bashkuan me planet e aleancës revanshiste turke-bullgare. Një politikë me dy faqe filloi të luante në këto rrethana E.Toptani, Ndërsa zyrtarisht u shpall ithtar i V.Vidit, që të siguronte një pozitë me rëndësi në kabinetin e tij, nga ana tjetër, vazhdonte të nxiste lëvizjen për princin mysliman me qëllim që ta përdorte atë, përveç të tjerave, edhe si mjet presioni për ta detyruar Vidin t'i nënshtrohej diktatit të tij.

B.Grebeneja, nga ana e tij arriti një rezultat të rëndësishëm në bisedimet që pati me I.Qemalin në Vlorë. Ai i kërkoi kryetarit të qeverisë pjesëmarrjen e Shqipërisë në realizimin e planeve ushtarake kundër Serbisë dhe Greqisë. B.Grebeneja u zotua, në emër të Komitetit xhonturk të Stambollit, siç del nga burime të tërthorta, se në rast fitoreje Shqipërisë së pavarur do t'i ktheheshin Kosova dhe Çamëria.

I.Qemali nuk ishte kundër bashkëpunimit me Turqinë e Bullgarinë; me përfaqësuesit e kësaj të fundit ai kishte pasur takime edhe para Luftës së Dytë Ballkanike. Por megjithëse ky bashkëpunim i premtonte çlirimin dhe kthimin e tokave shqiptare të pushtuara nga shtetet fqinje, I.Qemali nuk e dha menjëherë pëlqimin e tij. Me kryetarin e qeverisë shqiptare hyri në kontakt edhe konsulli i përgjithshëm bullgar në Vlorë, Pavllov.

I.Qemali i vazhdoi bisedimet për të përcaktuar të drejtat dhe detyrat që rridhnin nga një pjesëmarrje e mundshme e Shqipërisë në marrëveshjen turke-bullgare. Me sa duket ai pranoi në parim që Shqipëria mund të shërbente si bazë për veprimin e forcave ushtarake turke e bullgare, në formë çetash jo të rregullta, në kufijtë e Serbisë dhe të Greqisë. «Me këtë hap të tij ai synonte të përçante frontin e atyre që në Ballkan ishin kundër Shqipërisë»[1]

Në janar të vitit 1914, traktati i marrëveshjes turke-bullgare u nënshkrua në parim nga të dy palët. Në nenin IX të këtij traktati thuhej se shtetit të pavarur shqiptar

---

1) Enver Hoxha. *Vepra*, vëll. 23, f. 160.

i njihej e drejta për territoret në vijën Ohër, Dibër, Prizren dhe Prishtinë.

Mirëpo projekti i aleancës shqiptare-turke-bullgare me gjithë masat paraprake që u morën nuk arriti të realizohej. Nga ana tjetër agjentët austro-hungarezë kishin rënë në gjurmë të përgatitjeve për realizimin e marrëveshjes turke-bullgare dhe për aktivizimin e rretheve të caktuara politike shqiptare. Komisioni Ndërkombëtar i Kontrollit, i cili në emër të Fuqive të Mëdha kishte filluar veprimtarinë e tij në Vlorë, u njoftua edhe nga konsulli serb P.Gavrilloviç dhe nga kundërshtarët politikë të I.Qemalit, Myfit Bej Libohova dhe Syrja Bej Vlora. Ai mori menjëherë masa. Me urdhër të tij u shpall, më 6 janar 1914, shtetrrethimi dhe gjatë kontrollit që iu bë anijeve austriake të ankoruara në Vlorë, më 7 e 8 janar u gjetën në to 11 oficerë dhe më tepër se 200 ushtarë, shumica shqiptarë që vinin nga Turqia. Oficerët u arrestuan, ndërsa pjesa më e madhe e ushtarëve u nisën për në Trieste. Në Vlorë u bënë arrestime të shumta. Midis të arrestuarëve ishte edhe Beqir Grebeneja.

KNK e shfrytëzoi këtë rast për të bërë një zhurmë të madhe rreth «komplotit» të qeverisë së Vlorës me qëllim që ta eliminonte atë nga skena politike, si masë përgatitore për krijimin e «qeverisë definitive» tani që Fuqitë e Mëdha kishin caktuar kandidaturën e V.Vidit si princ të Shqipërisë. Në dobi të kësaj propagande shërbeu edhe gjyqi ushtarak, i cili e dënoi B.Grebenenë me vdekje (dënimi u kthye pastaj në burgim të përjetshëm), ndërsa 23 bashkëpunëtorë të tjerë me burgime të ndryshme.

### 4. KOMISIONET NDËRKOMBËTARE, VENDOSJA E REGJIMIT TË VILHELM VIDIT

**Veprimtaria e komisioneve të kufijve dhe të Komisionit të Kontrollit**

Në tetor 1913 arritën në Shqipëri komisionet ndërkombëtare të caktuara nga Konferenca e Ambasadorëve në Londër; komisioni për caktimin e kufirit verilindor e verior të Shqipërisë u nis nga Shkodra për në Lumë, komisioni i kufirit juglindor e jugor e filloi punën në Manastir dhe Komisioni Ndërkombëtar i Kontrollit (KNK) u vendos në Vlorë.

Qysh në mbledhjet e para e deri në fund të veprimtarisë së tyre, komisionet ndërkombëtare u bënë arena e një lufte të ashpër midis përfaqësuesve të dy blloqeve imperialiste, të fuqive të Tripalëshit e të atyre të Antantës. Antagonizmat e shfaqura në Konferencën e Ambasadorëve u pasqyruan edhe në komisionet për të gjitha çështjet që u morën në shqyrtim.

Komisioni për caktimin e kufirit verilindor e verior të Shqipërisë, pasi kishte kryer një pjesë të punës së vet, me afrimin e dimrit, u detyrua ta pezullonte atë.

Komisioni i kufirit juglindor e jugor gjatë punimeve të tij ndeshi në vështirësi të mëdha, të shkaktuara, përveç të tjerave, edhe nga pengesat e panumërta që i nxorën atij autoritetet greke të pushtimit. Sipas vendimit të Konferencës së Londrës, në punën e tij komisioni duhej të mbështetej në parimin etniko-gjeografik dhe duhej të merrte për bazë gjuhën amtare të popullsisë. Mirëpo shovinistët grekë filluan një fushatë të tërbuar antishqiptare për ta paraqitur popullsinë e Shqipërisë së Jugut si popullsi greke, që gjoja kërkonte bashkimin me Greqinë. Nën kërcënimin e bajonetave, ata i larguan patriotët shqiptarë nga vendet ku kalonte komisioni, organizuan «mitingje» për bashkimin me Greqinë, e detyruan popullsinë shqiptare t'i lyente shtëpitë me ngjyrat e flamurit grek, porositën ushtarë të visheshin si civilë dhe të dilnin përpara komisionit për të kërkuar bashkimin me Greqinë. Autoritetet greke të pushtimit bënë çmos për të sjellë përçarje në popullsinë e Shqipërisë së Jugut, duke nxitur me ndihmën e parisë grekomane të këtyre krahinave fanatizmin fetar të popullsisë ortodokse kundër asaj myslimane. Por e gjithë kjo veprimtari antishqiptare ndeshi në qëndresën e vendosur të popullsisë patriote vendëse.

Komisioni i kufirit nga ana e tij kishte vendosur të mos pranonte asnjë delegacion grek ose shqiptar. Megjithatë, mosmarrëveshjet e brendshme midis dy grupeve ishin aq të mëdha sa puna e komisionit u paralizua. Për t'i dhënë fund punës para afrimit të dimrit Grej u propozoi fuqive një vijë të re kufiri, që ndryshonte shumë pak nga ajo e propozuar prej Italisë dhe Austro-Hungarisë. Kjo vijë u pranua. Në mbështetje të këtij propozimi dhe të konstatimeve të bëra në Shqipëri, komisioni, i cili u largua nga Shqipëria dhe shkoi në Firence (Itali), hartoi këtu më 17 dhjetor 1913 protokollin mbi kufijtë jugorë e juglindorë të Shqipërisë, të cilët, me disa ndryshime të vogla, janë ato që ekzistojnë edhe sot. Me protokollin e Firences tokat shqiptare u copëtuan përsëri. Pjesa më e madhe e krahinës së Çamërisë

mbeti jashtë kufijve të shtetit shqiptar, ndërsa mbrenda tyre në rrethin e Gjirokastrës u përfshi një pakicë greke.

Komisioni më i rëndësishëm ishte ai që u vendos në Vlorë për të kontrolluar administratën civile dhe financat e Shqipërisë. Ardhja e tij nuk u prit mirë nga qeveria e përkohshme. «Qëllimi i Evropës nuk mund të ketë shkak vetëm të mirën tonë, — deklaronte I.Qemali më 22 tetor përpara një mitingu popullor në Vlorë, — po një kontroll, sado i zbutur e i zbukuruar të quhet, duke qenë që vjen prej mendimit që kanë bota për mosmundjen e shqiptarëve të qeverisen vetë, na jep ndjenja të cilat s'janë fort të kënaqshme për shqiptarin, që do lumturinë morale të Shqipërisë». Por, nga ana tjetër, ajo e pranoi Komisionin Ndërkombëtar të Kontrollit si të keqen më të vogël për t'i shpëtuar sadopak presionit të vazhdueshëm të Austro-Hungarisë dhe Italisë.

KNK miratoi kandidaturën e Myfit Bej Libohovës si përfaqësues shqiptar në komision. Me gjithë këmbënguljen e përfaqësuesit austro-hungarez dhe atij italian për ta njohur qeverinë e I. Qemalit si qeveri kombëtare të Shqipërisë, KNK vendosi t'i konsideronte si qeverinë e Vlorës ashtu edhe «Pleqësinë» e Durrësit si pushtete lokale nën kontrollin e tij. KNK e vuri nën një kontroll të rreptë sidomos veprimtarinë e qeverisë së Vlorës, duke kërkuar prej saj që të mos ndërmerrte asgjë pa dijeninë dhe pëlqimin e tij, KNK veproi kështu si një pushtet i vërtetë qendror. Ai zëvendësoi në fakt qeverinë kombëtare të Vlorës, duke cenuar rëndë statusin e pavarur të shtetit shqiptar.

Me ardhjen e KNK në Shqipëri, Komisioni Ushtarak Ndërkombëtar në Shkodër u largua nga qyteti duke lënë aty një numër të vogël forcash të armatosura nën drejtimin e kolonelit anglez G.Filips, (G.Philips) i cili u vu nën urdhërat e KNK. Për administrimin civil të qytetit KNK emëroi një guvernator shqiptar, pushteti i të cilit do të shtrihej ashtu siç u kërkua nga përfaqësuesit austro-hungarezë, vetëm në qytet dhe në Zadrimë. Në këtë mënyrë agjentët e Vjenës do të kishin fushë të lirë veprimi në krahinat katolike të Malësisë së Madhe dhe të Mirditës.

KNK mori masa të shpejta për të organizuar xhandarmërinë shqiptare. Meqënëse Suedia, që ishte rekomanduar nga Konferenca e Londrës, nuk pranoi të dërgonte oficerët e saj në Shqipëri, organizimi i xhandarmërisë iu ngarkua oficerëve holandezë, kolonelit De Veer, majorit Thomson etj. Në dhjetor filluan të krijoheshin repartet e xhandarmërisë shqiptare, të përbëra prej 1000 vetësh e me 30 oficerë shqiptarë. Qeveria e Vlorës dha gjithë ndihmën e saj

në armë e në të holla për krijimin e kësaj xhandarmërie, e cila do të përdorej kryesisht për të marrë në dorëzim tokat shqiptare që do të zbrazeshin nga ushtria greke.

Me ndërhyrjet e vazhdueshme në punët e brendshme të shtetit shqiptar dhe me presionin gjithnjë e më të madh që bënte mbi të, KNK e paralizoi pothuajse krejtësisht veprimtarinë e qeverisë së përkohshme. Gjendja e kësaj të fundit u vështirësua shumë sidomos pas gjyqit që iu bë emisarëve xhonturq në Vlorë. Këtë gjendje e shfrytëzoi në shkallë të gjerë edhe E.Toptani, i cili nga njëra anë kërkonte me këmbëngulje nga KNK dorëheqjen e qeverisë së I.Qemalit dhe nga ana tjetër përpiqej të shkëpuste me anën e forcës nga administrata e Vlorës prefekturën e Elbasanit dhe ta lidhte atë me Durrësin. Bandat e tij sulmuan disa herë Elbasanin, por pa sukses. Një rol të rëndësishëm në dështimin e planeve të E.Toptanit luajti prefekti i Elbasanit Aqif Pashë Biçakçiu, i cili i qëndroi besnik deri në fund qeverisë së I. Qemalit dhe mori pjesë aktive në luftën për bashkimin e vendit.

Megjithatë, qeveria e Vlorës, duke qenë se së shpejti do të vinte princ Vidi në Shqipëri dhe «e bindur, — siç deklaronte ajo, — se i vetmi mjet për t'i dhënë fund përçarjes dhe anarkisë në vend ishte formimi i një qeverie të vetme për gjithë Shqipërinë», dha dorëheqjen më 22 janar 1914 dhe ia kaloi pushtetin KNK. Pas dorëheqjes, I.Qemali u largua nga Shqipëria, por nuk hoqi dorë nga përpjekjet e tij në interes të vendit.

Me dorëheqjen e I.Qemalit, KNK e shndërroi administratën qendrore të Vlorës, në një administratë lokale të varur prej tij. Në vend të qeverisë u krijua një drejtori e përgjithshme dhe 5 degë me kompetenca të kufizuara. Pastaj KNK i kërkoi edhe E. Toptanit e «Pleqësisë» së Durrësit të jepte dorëheqjen në dobi të qeverisë qendrore që do të krijohej me ardhjen e princ Vidit. Esati nuk iu përgjigj kërkesave të përsëritura të KNK me qëllim që të shkëpuste prej tij të drejtën të vihej në krye të delegacionit shqiptar që do t'i jepte kurorën princit; me këtë gjest ai shpresonte të siguronte nga Vidi kryesinë e qeverisë së re. Pasi u pranua ky kusht nga ana e KNK, më 12 shkurt E.Toptani dha dorëheqjen dhe në Durrës u vendos një administratë e ngjashme me atë të Vlorës.

Por me përqendrimin e administratës shtetërore shqiptare në duart e KNK, gjendja e brendshme e Shqipërisë nuk u përmirësua. Përkundrazi, ajo u keqësua edhe më tepër nga lëvizjet që po përgatiteshin brenda e jashtë vendit kundër sovranitetit dhe tërësisë tokësore të Shqipërisë, të cilat po minonin nga themelet shtetin shqiptar.

**Vilhelm Vidi — princ i Shqipërisë**

Delegacioni shqiptar prej 14 vetësh i caktuar nga KNK dhe i kryesuar nga Esat Pashë Toptani shkoi në Noi-Vid, në Gjermaninë Jugperëndimore, ku më 21 shkurt 1914 i dorëzoi zyrtarisht princit Vilhelm fon Vid kurorën e Shqipërisë. Pas disa ditësh princi u nis për në Shqipëri dhe zbriti më 7 mars 1914 në Durrës. V.Vidin e njohën si princ të Shqipërisë të gjitha Fuqitë e Mëdha, pas tyre edhe shtete të tjera, duke përfshirë edhe shtetet ballkanike.

Duke marrë parasysh sugjerimet e Fuqive të Mëdha që e kishin caktuar princ, Vidi formoi, më 17 mars 1914, qeverinë shqiptare. Në krye të saj u vu Turhan Pashë Përmeti, ish-ambasador i Perandorisë Osmane në Petërburg. Shumica dërrmuese e anëtarëve të qeverisë ishin bejlerë, çifligarë ose elementë reaksionarë, që nuk kishin marrë pjesë në lëvizjen kombëtare ose kishin vepruar kundër saj. Personaliteti më i fuqishëm midis tyre ishte E.Toptani, i cili, pas suksesit që korri duke e bindur princin të caktonte për kryeqytet Durrësin, ku ai kishte ndikim, siguroi për vete dy nga portofolet më të rëndësishme; Ministrinë e Punëve të Brendshme dhe atë të Luftës.

Rrethet patriotike borgjeze si dhe përkrahësit e V.Vidit nga radhët e çifligarëve e pritën me entuziazëm ardhjen e princit në Durrës, me bindjen se ai do të realizonte aspiratat e tyre kombëtare e shoqërore. Por V. Vidi, ashtu si edhe KNK, që vazhdoi veprimtarinë e vet, ishin të huaj dhe pjella të politikës së fuqive imperialiste. Ardhja e Vidit në Shqipëri, vë në dukje shoku Enver Hoxha, ishte «... një koniunkturë e shteteve të fuqishme të Antantës dhe të shteteve të Evropës Qendrore për përgatitjen e Luftës së Parë Botërore»[1].

Kjo pati pasoja katastrofike për vendin. Në të vërtetë, princi e rrethoi veten me këshilltarë të huaj dhe u bë qysh në fillim lodër në duart e Fuqive të Mëdha dhe në mënyrë të veçantë në duart e Austro-Hungarisë dhe Italisë. Këto dy fuqi i shtuan përpjekjet, në rivalitet me njëra-tjetrën, për të siguruar ndikimin mbizotërues në drejtimin e shtetit shqiptar. Këto orvatje sollën shpejt përçarjen e qeverisë në dy blloqe kundërshtare: njëri bllok me princin në krye u orientua nga Vjena. Me këtë bllok u rreshtuan edhe shumica e aktivistëve patriotë, të cilët shpëtimin e vendit e shikonin vetëm në forcimin e autoritetit të V.Vidit. Blloku tjetër i E.Toptanit u afrua me Romën.

Me ndërhyrjen e tyre brutale fuqitë imperialiste të

---

1) Enver Hoxha. *Vepra,* Vëll. 23, f. 160.

përfaqësuara nga KNK, këshilltarët civilë e ushtarakë, ministrat e konsujt dhe agjentët e fshehtë, e paralizuan veprimtarinë normale të shtetit shqiptar.

Rivaliteti i Fuqive të Mëdha u shpreh edhe në çështjen e krijimit të bankës. Vjena nuk kishte hequr dorë nga kërkesa e saj për të themeluar një bankë me kapitale austro-italiane, e cila do të jepte huan, që Vidi kishte kërkuar kur u caktua princ. Por këtë projekt vazhduan ta kundërshtonin fuqitë e tjera, të cilat u bashkuan me propozimin që Franca kishte bërë qysh në dhjetor 1913 për të ndërkombëtarizuar bankën shqiptare, me qëllim që të mënjanonin forcimin e ndikimit austro-italian mbi shtetin e dobët shqiptar dhe të merrnin pjesë të gjashtë fuqitë imperialiste në shfrytëzimin e vendit. Kur edhe Italia dha pëlqimin për projektin francez, Austro-Hungaria u detyrua, më në fund, të hiqte dorë nga kërkesa e saj. Kështu Fuqitë e Mëdha pranuan t'i jepnin Shqipërisë një hua të përbashkët prej 75 milionë frangash ari për krijimin e bankës. Kjo hua do të shlyhej nga të ardhurat e shtetit shqiptar.

Me grumbullimin, para së gjithash, të bejlerëve e pashallarëve në oborrin e Vidit, të cilët ky i vuri në postet më të rëndësishme të administratës shqiptare, princi i dha qysh në fillim regjimit të tij edhe një karakter thellësisht antipopullor. Me përbërjen që kishte, qeveria e Turhan Pashës nuk mund të bënte asnjë reformë ekonomike e shoqërore për zhvillimin e vendit dhe, sidomos, në dobi të fshatarësisë. Duke u orientuar nga çifligarët dhe, sidomos, nga latifondisti më i madh i Shqipërisë së Mesme, E.Toptani, Vidi i gënjeu shpresat e rretheve patriotike e demokratike. Në radhët e tyre po forcoheshin gjithnjë e më shumë prirjet antiesatiste. Por një lëvizje shumë më e fuqishme antifeudale kishte filluar të zhvillohej në masat fshatare të vendit.

**Statuti organik i Shqipërisë**

Regjimi i Vidit u sanksionua nga statuti organik i Shqipërisë, ligji i parë themelor i shtetit shqiptar, i cili u përgatit nga KNK dhe u miratua prej tij në Vlorë më 10 prill 1914. Statuti përmbante vendimet kryesore të marra nga Konferenca e Ambasadorëve në Londër më 29 korrik 1913.

Në bazë të këtij statuti, Shqipëria shpallej *principatë kushtetore sovrane dhe trashëgimore* nën garancinë e Fuqive të Mëdha (neni 1) të cilat garantonin gjithashtu tërësinë e

territorit shqiptar dhe asnjanësinë e saj (neni 2 dhe 3). Në fronin e Shqipërisë caktohej *princ* Vilhem Vidi (neni 7), i cili ishte kryetar i administratës civile dhe ushtarake (neni 14) dhe kishte të drejtë të emëronte këshillin e ministrave. Organi legjislativ i principatës ishte *Asambleja Kombëtare,* e cila përbëhej prej anëtarësh të zgjedhur me votim të zhdrejtë-nga tre përfaqësues për çdo sanxhak (nenet 40 dhe 44). Në Asamblenë Kombëtare do të bënin pjesë gjithashtu përfaqësuesit e fesë, komisari i lartë shqiptar në «Bankën Kombëtare Shqiptare» dhe dhjetë anëtarë të caktuar nga princi (neni 41,42 dhe 47). Shqipëria ndahej administrativisht në 7 sanxhaqe (prefektura), këto në kazá (nënprefektura) dhe kazátë në nahije (komune) (nenet 95--97). Forcat ushtarake të vendit ishin xhandarmëria dhe milicia (neni 149). Gjuha zyrtare dhe gjuha e detyruar në shkolla ishte gjuha shqipe (nenet 26 dhe 279). Statuti sanksiononte pronën private, duke përfshirë edhe pronën çifligare, dhe garantonte ushtrimin e lirë të veprimtarisë ekonomike, shoqërore e politike.

Megjithëse me këtë statut shteti i pavarur shqiptar njihej *de jure* dhe *de facto* në arenën ndërkombëtare, rolin kryesor në të vazhdonte ta luante KNK. Përveç kësaj, statuti sanksiononte shndërrimin e vendit në një gjysmëkoloni nga ana e Fuqive të Mëdha imperialiste. Kjo shprehej në nenin 4, në lidhje me ruajtjen në Shqipëri të kapitulacioneve që Perandoria Osmane u kishte akorduar atyre në shekujt e kaluar. «Traktatet, konventat dhe rregullimet ndërkombëtare të çdo natyre qofshin, — thuhej në këtë nen, — të përfunduara midis Portës (së Lartë — Red) dhe fuqive të huaja mbeten në fuqi në Principatën e Shqipërisë. Ruajtja, ndryshimi ose heqja e imunitetit dhe e privilegjeve të akorduara të huajve nga kapitulacionet, do të bëhen me vendim të gjashtë fuqive të mëdha».

Ky nen, i cili u jepte të huajve që vendoseshin në Shqipëri më shumë të drejta se shtetasve shqiptarë, ngjalli protesta nga patriotët e vendit. Por këto kundërshtime nuk u morën parasysh. Disa ditë pas shpalljes së statutit, duke iu drejtuar Fuqive të Mëdha, gazeta shqiptare «Atdheu» shkruante: «. . . ata nuk duan që Shqipëria të marrë veten dhe të jetë zonja e vetes. Duan ta kenë ngaherë fëmijë, duan që t'i marrin pajisjet e saj dhe duan, kur t'iu vijë rasti, ta groposin».

## 5. LUFTA KUNDËR SHOVINIZMIT GREK

**Autonomia e «Vorio-Epirit»**

Një nga problemet më shqetësuese për shtetin e ri shqiptar dhe ku politika e fuqive imperialiste shkelte edhe një herë rëndë të drejtat e tij sovrane ishte ai i marrëdhënieve me Greqinë.

Menjëherë pas vendimit të gushtit 1913 të Konferencës së Ambasadorëve mbi kufijtë jugorë të Shqipërisë, qeveria e Vlorës dhe muhaxhirët që ishin shpërngulur aty nga viset e jugut për shkak të pushtimit grek u shqetësuan pa masë për fatin e Gjirokastrës, të cilin vendimi e linte të errët e të papërcaktuar. Në Vlorë u krijua një komision i posaçëm i përbërë nga ministra të qeverisë e përfaqësues të muhaxhirëve, i cili vizitoi Romën e Vjenën për të mbrojtur çështjen e Gjirokastrës.

Ndërkohë, qeveria greke kishte filluar të hartonte plane të reja për të realizuar synimet e saj të vjetra mbi krahinat jugore të Shqipërisë. Ajo kishte vendosur t'i aneksonte këto krahina duke shfrytëzuar pushtimin ushtarak. Për t'ia arritur këtij qëllimi, pasi e pagëzoi Shqipërinë e Jugut me emrin «Vorio-Epir» (Epir i Veriut) qeveria e Athinës filloi të organizonte këtu si edhe brenda në Greqi një lëvizje të ashtuquajtur «vorio-epirote». Kjo lëvizje do të paraqitej si e formuar nga popullsia lokale «greke» kundër «pushtimit» eventual të Shqipërisë së Jugut nga shqiptarët.

Për realizimin e këtyre planeve aneksioniste Athina kishte siguruar edhe përkrahjen e Serbisë, me të cilën qysh më 1 qershor 1913 kishte përfunduar një marrëveshje të fshehtë për ta ndarë Shqipërinë në dy zona ndikimi: në zonën serbe që përfshinte Shqipërinë në veri të Shkumbinit dhe në atë greke në jug të tij.

Pasi u caktua me protokollin e Firencës në 17 dhjetor 1913, kufiri shqiptaro-grek, Fuqitë e Mëdha i kërkuan Greqisë t'i tërhiqte trupat e saj brenda një muaji nga Shqipëria e Jugut në vijën e kufirit. Por qeveria e Athinës, e cila kishte të tjera plane, nuk u pajtua me këtë vendim. Duke e parë të pamundur kundërshtimin e hapur të protokollit të Firences, kryeministri i qeverisë greke Elefter Venizellua mori të gjitha masat për organizimin në stil të gjerë të «lëvizjes autonomiste vorio-epirote».

Për të përfituar kohë, qeveria greke u përpoq ta shtynte sa të ishte e mundur më tepër afatin e tërheqjes së trupave greke nga Shqipëria e Jugut. Me këtë qëllim ajo deklaroi

më 30 dhjetor 1913 se do t'i tërhiqte ushtritë nga këto krahina kur të zgjidhej në dobi të Greqisë çështja e ishujve të Egjeut.

Gjatë kësaj kohe autoritetet ushtarake greke u përfshinë tërësisht në organizimin e lëvizjes «vorio-epirote». Sipas planit të Athinës «grekët» e Shqipërisë së Jugut do të luftonin gjoja në mënyrë të pavarur dhe madje «në kundërshtim» me vendimet e qeverisë greke kundër bashkimit me Shqipërinë duke shpallur autonominë e «Vorio-Epirit» dhe pastaj, pasi ta siguronin «autonominë» e tyre, të kërkonin bashkimin me Greqinë. Për të maskuar veprimtarinë e reparteve të rregullta të ushtrisë greke, qeveritarët e Athinës kishin krijuar që nga vera e 1913-ës repartet e «hierolohitëve»[1]. Mungesa e vullnetarëve vendës e detyroi komandën greke të shpallte regjistrimin e detyruar në këto kompani të të gjithë banorëve ortodoksë shqiptarë prej 18 deri 55 vjeç. Po kur edhe masat shtrënguese nuk dhanë ndonjë rezultat, «kompanitë e shenjta» filluan të mbusheshin me oficerë e ushtarë grekë të veshur civilë dhe me banda të armatosura të organizuara në Greqi ku u rekrutuan andartë gjirit-llinj dhe banditë të ndryshëm të lëshuar nga burgjet.

Lëvizja për «autonominë» e «Vorio-Epirit» filloi me një terror të drejtuar kundër shqiptarëve që kërkonin bashkimin me atdheun e tyre. Terrorit dhe provokimeve shqiptarët e krahinave të pushtuara iu përgjigjën me krijimin e çetave, të cilat filluan sulmet kundër bandave greke. Suksese të rëndësishme korrën këto çeta veçanërisht në krahinat e Korçës dhe të Kolonjës.

Më 13 shkurt 1914 Fuqitë e Mëdha i deklaruan qeverisë greke me një notë kolektive se do të kënaqnin kërkesat e saj në lidhje me ishujt e Egjeut pasi të largonte ushtrinë nga tokat shqiptare që përfshiheshin brenda kufijve të caktuar me protokollin e Firencës. Më 1 mars ushtria greke duhej të fillonte tërheqjen nga Korça dhe më 31 mars të përfundonte zbrazjen e gjithë Shqipërisë së Jugut. Fuqitë i kërkuan Athinës që të mos i sillte asnjë pengesë tërheqjes së ushtrisë dhe të mos nxiste drejtpërdrejt ose tërthorazi lëvizjen «vorio-epirote».

Qeveria greke, formalisht, i pranoi këto kërkesa dhe nuk pushoi së bëri deklarata mashtruese se po merrte masa për të qetësuar «Vorio-Epirin». Për të shmangur ndërlikimet që mund të ridhnin nga zgjerimi i lëvizjes në krahinën e Korçës, ku forcat patriotike shqiptare ishin më të mëdha,

---

1) hierolohit (greqisht) — ushtarak që bënte pjesë në të ashtuquajturën «kompani të shenjtë» (hieros lohos).

ndërsa forcat «vorio-epirote» jo aq të organizuara, qeveria e Athinës u detyrua të urdhëronte tërheqjen prej andej të ushtrive të saj. Ushtritë greke u larguan nga Korça më 1 mars 1914. Të nesërmen hynë aty repartet e xhandarmërisë shqiptare, të pritura si çlirimtarë nga qytetarët patriotë. Në Korçë u vendos administrata shqiptare nën varësinë e KNK. Atje u formua edhe një korpus vullnetarësh shqiptarë nën komandën e Themistokli Gërmenjit.

Ndërsa Korça u bashkua me atdheun, në krahinat e tjera të jugut gjendja vazhdonte të ishte gjithnjë e turbullt. Duke shfrytëzuar mungesën e një qeverie të plotfuqishme shqiptare, autoritetet greke u përpoqën t'i jepnin një bazë «të ligjshme» lëvizjes «vorio-epirote» dhe ta vinin princin që do të arrinte së shpejti në Shqipëri përpara një fakti të kryer. Ato organizuan në Gjirokastër një «kongres epirot» nën kryesinë e ish-ministrit të Punëve të Jashtme të Greqisë Jorgji Zografi, bir i bankierit grekoman Kristaq Zografi nga Qestorati. «Kongresi» shpalli më 2 mars 1914 «autonominë e Vorio-Epirit» dhe formoi një «qeveri të përkohshme» nën kryesinë e J.K.Zografit. Disa ditë më vonë, nën shembullin e Zografit, majori i ushtrisë greke himarioti Spiro Spiromiloja shpalli gjithashtu «autonominë e Himarës» në një zonë që përfshinte 7 fshatra të bregdetit të banuara nga shqiptarë.

«Vorio-Epiri autonom» përfshiu kështu vetëm Gjirokastrën, Himarën, Sarandën, Delvinën dhe Përmetin. Qeveria greke mendonte t'i përdorte këto krahina si bazë për pushtimin, në kushte të favorshme, të pjesës tjetër të Shqipërisë së Jugut.

J.Zografi deklaroi se me shpalljen e «autonomisë së Vorio-Epirit» as Fuqitë e Mëdha dhe «as Greqia» nuk kishin të drejtë të ndërhynin në punët e brendshme të tij. Ai i kërkoi KNK të urdhëronte komandantët e forcave shqiptare të mos hynin brenda «kufijve të shtetit të tij», përndryshe shkeljen e territorit «vorio-epirot» do ta konsideronte «një akt armiqësor».

**Puçi grek i Korçës**

Me t'u vendosur në fronin e Shqipërisë, princ Vidi u përpoq të zgjidhte problemin më të ngutshëm dhe më të ndërlikuar të vendit, atë të largimit të trupave greke nga Shqipëria e Jugut dhe të vendosjes së administratës shqiptare në këto vise. Por qysh në fillim ai tregoi se nuk ishte

i vendosur të mbronte, pa kompromis, interesat e shtetit shqiptar. Vidi, si përçues i vullnetit të Fuqive të Mëdha, ishte i prirë t'u bënte atyre lëshime edhe në një çështje të tillë jetike për popullin shqiptar siç ishte ajo e bashkimit të krahinave jugore me pjesën tjetër të vendit. Prandaj ai vendosi të hynte në bisedime me qeverinë «vorio-epirote». Me këtë qëllim Vidi caktoi si komisar të jashtëzakonshëm për Shqipërinë e Jugut oficerin holandez Thomson. Ky shkoi në Korfuz ku më 10 mars zhvilloi bisedime me përfaqësuesin e «vorio-epirotëve», Karapanon. Thomsoni, duke dashur të zbatonte vullnetin e princit për lëshime, nuk gjeti zgjidhje tjetër për çështjen e krahinave jugore të Shqipërisë veçse të pranonte në thelb autonominë e këtyre krahinave, lidhja e të cilave me Shqipërinë do të ishte thjesht formale.

Veprimi i Thomsonit ngjalli indinjatë e protesta në rrethet patriotike shqiptare. Qeveria e Turhan Pashës nuk e pranoi këtë kompromis, e shkarkoi Thomsonin nga detyra e komisarit dhe u shpreh kategorikisht kundër çdo lloj autonomie. Megjithatë, qeveria shqiptare vazhdoi bisedimet me përfaqësuesin e qeverisë greke në Durrës Varatasin, por edhe ky i paraqiste palës shqiptare, në emër të Zografit, kërkesa të tilla që shpinin në një shkëputje pothuajse të plotë të prefekturave të Korçës dhe të Gjirokastrës nga pjesa tjetër e Shqipërisë. Qëllimi i Karapanos ishte që ta zvarriste çështjen për t'i dhënë mundësi qeverisë greke të zbatonte më lehtë planin e saj për ripushtimin e Korçës dhe përfshirjen e kësaj krahine në «Vorio-Epirin autonom».

Trupat greke, pas tërheqjes së tyre nga Korça më 1 mars, kishin lënë në spitalin e qytetit një numër ushtarësh «të sëmurë» dhe «mjekë» që nuk ishin veçse oficerët e tyre si edhe një rrjet agjentësh e provokatorësh civilë të kryesuar nga peshkopi grek i eparhisë Gjermanos. Përveç kësaj banda të armatosura ushtarësh greke, të kamufluar si «vorio-epirotë» qëndronin në malësitë rreth Korçës për ta sulmuar qytetin në çastin e volitshëm.

Natën, duke gdhirë 2 prill 1914, komplotistët e qytetit u orvatën të dëbonin me anën e një puçi të armatosur administratën shqiptare dhe të pushtonin qytetin. Me anën e demagogjisë sociale, duke premtuar çlirimin nga zgjedha e çifligarëve ata mundën të bënin për vete edhe një pjesë të bujqëve të Fushës së Korçës. Xhandarmëria shqiptare nën komandën e majorit holandez G.Snellen dhe korpusi i vullnetarëve, me të cilin u bashkuan qindra fshatarë të katundeve të afërta nën udhëheqjen e Th.Germenjit, e shtypën puçin brenda një kohe të shkurtër.

Repartet e xhandarmërisë shqiptare vazhduan pastaj

marshimin e tyre për të marrë në dorëzim Kolonjën dhe Leskovikun. Forcat shqiptare zhvilluan luftime me repartet «vorio-epirote». Këto luftime morën një karakter veçanërisht të ashpër në Barmash, midis Ersekës dhe Leskovikut. Forca të tjera shqiptare, të përkrahura nga masat e vullnetarëve patriotë fshatarë u hodhën në sulm të përgjithshëm për të çliruar Gjirokastrën dhe arritën suksese të rëndësishme. Andartët grekë dhe grekomanët shqiptare, për t'u hakmarrë kundër shqiptarëve të krahinave jugore, që nuk kishin pranuar të merrnin pjesë në komedinë «vorio-epirote», gjatë tërheqjes së tyre dogjën fshatra dhe masakruan popullsinë e pafajshme.

**Protokolli i Korfuzit**

Dështimi i puçit të Korçës, vendosmëria me të cilën marshonin forcat shqiptare dhe qëndrimi i ftohtë i Fuqive të Mëdha ndaj planeve aneksioniste greke që shkelnin vendimet e Londrës, i bindën më në fund Venizellon dhe Zografin se nuk kishte më shpresa për të siguruar «autonominë» e plotë të krahinave jugore. Për këtë arsye Jorgji Zografi u detyrua të bënte lëshime duke pranuar tani autonominë e Korçës dhe të Gjirokastrës pa i shkëputur ato nga Shqipëria. Sipas Zografit, këto krahina, të cilat nuk duhej të merreshin në dorëzim nga xhandarmëria shqiptare, do të administroheshin nga një guvernator me origjinë të huaj, përfaqësues i princit. Xhandarmëria do të formohej nga popullsia lokale e do të drejtohej nga oficerë grekë me origjinë «epirote»; gjuha shqipe e greke do të përdoreshin së bashku.

Patriotët shqiptarë e kundërshtuan kategorikisht edhe këtë manovër të re të Venizellos. Qeveria e Durrësit i hodhi poshtë pa diskutim kërkesat e Zografit. Për më tepër, ajo mori vendim që të organizoheshin sa më parë reparte të reja të armatosura për të dëbuar nga krahinat e jugut pushtuesit grekë dhe për të vendosur atje administratën shqiptare.

Por vendimet e qeverisë së Durrësit ndeshën në pengesa serioze, të shkaktuara nga qëndrimi i favorshëm që mbajtën ndaj politikës së re të Venizellos Fuqitë e Mëdha dhe, në mënyrë të veçantë, Italia. Kjo synonte që me anën e disa lëshimeve në dobi të vorio-epirotëve, të siguronte nga Athina largimin e trupave greke prej ishullit të Sazanit e bregut lindor të kanalit të Korfuzit dhe hapjen e rrugës drejt Vlorës.

Në përputhje me qëndrimin e ri të Fuqive të Mëdha ndaj çështjes shqiptare, anëtarët e KNK i njoftuan qeveritë e tyre se «vorio-epirotëve» mund t'u bëheshin lëshime në lidhje me disa të drejta për komunitetet fetare, për mësimin e gjuhës greke në shkollat, për pjesëmarrjen e popullsisë vendëse në rekrutimin e xhandarmërisë etj., zbatimi i të cilave mund t'i besohej KNK. Më 24 prill 1914 fuqitë e njoftonin Venezellon se ishin të gatshëm t'u bënin lëshime «vorio-epirotreve» dhe merrnin përsipër të ushtronin ndikimin e tyre që lëshimet e parashikuara nga KNK të viheshin në jetë. Përveç kësaj, fuqitë pranonin të bënin rektifikime në kufirin greko-shqiptar në krahinën e Gjirokastrës në dobi të Greqisë dhe mund të merrnin parasysh interesat greke edhe në caktimin përfundimtar të vijës së kufirit në krahinën e Korçës.

E ndodhur nën një presion të gjithanshëm, ndonëse në fillim nuk e pranoi vendimin e Fuqive të Mëdha, qeveria shqiptare u detyrua më në fund, t'ia besonte KNK zgjidhjen e konfliktit shqiptaro-grek. Kështu të gjithë anëtarët e KNK shkuan në Korfuz dhe më 10 maj filluan bisedimet me përfaqësuesit e «Vorio-Epirit».

Fillimi i bisedimeve të Korfuzit shkaktoi protesta në mbarë Shqipërinë. Një masë e madhe telegramesh mbërritën në Durrës, në pallatin e Vidit nga të katër anët e vendit, me anën e të cilave kërkohej të hidheshin poshtë pretendimet «vorio-epirote». Protesta veçanërisht të rrepta u nënshkruan nga përfaqësues të popullsisë ortodokse të Korçës së çliruar, të cilën qeveritarët e Athinës e paraqisnin si «greke», si përkrahëse të autonomisë «vorio-epirote». Në to shprehej vendosmëria për të mos lejuar kurrë Greqinë të ndërhynte në çështjet që i përkisnin pavarësisë morale dhe politike të kombit shqiptar në përgjithësi dhe të komunitetit ortodoks në veçanti.

Një lëvizje e gjerë protestash shpërtheu edhe në Durrës me qëllim që ta detyronte KNK dhe qeverinë shqiptare të mos i pranonte kërkesat provokuese të »vorio-epirotëve».

Bisedimet në Korfuz përfunduan pas një jave me një protokoll, që u nënshkrua më 17 maj 1914 dhe që njihet me emrin «Protokolli i Korfuzit». Sipas këtij protokolli, të dy prefekturat jugore të Shqipërisë do të gëzonin një administratë gjysmëautonome, organizimi i së cilës i lihej në dorë KNK. Qeveria shqiptare kishte të drejtë të emëronte ose të pushonte vetëm me pëlqimin e KNK nëpunësit e lartë, të cilët do të ishin vendës. Të dy krahinat do të kishin një xhandarmëri lokale, të përbërë nga elementë vendës, e cila do të dilte jashtë këtyre krahinave vetëm kur ta shih-

te të nevojshme KNK. Ushtria e qeverisë shqiptare nuk do të kishte të drejtë, përveç se në rast lufte, të hynte në këto krahina. Komuniteteve ortodokse u njiheshin të drejta të veçanta. Në shkollat që do të ndiqeshin nga nxënësit ortodoksë arsimi do të bëhej greqisht. Gjuha shqipe do të mësohej vetëm në tri klasat e para të shkollës fillore. Në administratë do të përdoreshin të dy gjuhët. Fuqitë e Mëdha do të garantonin zbatimin e këtyre dispozitave. Protokolli do të hynte në fuqi kur të ratifikohej nga qeveria shqiptare dhe nga qeveria «vorio-epirote» dhe të miratohej formalisht nga të gjashtë Fuqitë e Mëdha.

KNK pranoi gjithashtu edhe kërkesën e S.Spiromilos për t'i njohur krahinës së Himarës, në një zonë që shtrihej tani në 14 fshatra të bregdetit të Jonit, venomet e vjetra, d.m.th. autonominë që gëzonin më parë.

Meqënëse Italia luftoi energjikisht për arritjen e marrëveshjes së Korfuzit, Venizellua e kënaqi kërkesën e saj duke i paraqitur parlamentit grek, më 18 maj, projektligjin mbi lëshimin e Sazanit shtetit shqiptar. Projektligji u miratua më 27 maj.

Njoftimi për nënshkrimin e marrëveshjes së Korfuzit, e cila ishte në kundërshtim me statutin organik të Shqipërisë të miratuar nga vetë Fuqitë e Mëdha dhe shkelte në mënyrë të hapur sovranitetin e shtetit shqiptar, shkaktoi një valë të re indinjate në tërë Shqipërinë. Edhe qeveria shqiptare nuk e pranonte përmbajtjen e saj, që në thelb nuk kishte ndonjë ndryshim nga projekti i pranuar nga Thomsoni, prandaj edhe nuk e ratifikoi menjëherë. Por në ditët që pasuan nënshkrimin e protokollit, gjendja e brendshme e Shqipërisë u ndërlikua nga kryengritja e armatosur që shpërtheu kundër regjimit të Vidit.

Pas një ngurimi të gjatë, nën presionin e fortë të KNK, ajo e ratifikoi më në fund, më 23 qershor 1914, protokollin e Korfuzit, të cilin Fuqitë e Mëdha e kishin ratifikuar disa ditë më parë. Ajo shpresonte se, pas kësaj, udhëheqësit «vorio-epirotë» do t'u jepnin fund veprimeve të armatosura.

Forcat «vorio-epirote» jo vetëm nuk i ndërprenë luftimet, por duke përfituar nga gjendja e vështirë në të cilën ndodhej qeveria e Durrësit, kaluan në një sulm të përgjithshëm. «Kongresi panepirot» që u hap më 6 korrik 1914 në Delvinë për të ratifikuar protokollin e Korfuzit, vendosi, me propozimin e «qeverisë» së Zografit, që të kërkonte nga KNK të rishikohej në dobi të saj përmbajtja e këtij protokolli. Në të njëjtën kohë ajo e shkeli protokollin e Korfuzit, që e ndalonte «qeverinë» e «Vorio-Epirit» të kryente veprime të armatosura kundër shtetit shqiptar dhe e bëri atë të

pavlefshëm. Nën pretekstin absurd të mbrojtjes së popullsisë së krishtere nga persekutimet që gjoja kryenin mbi ta myslimanët shqiptarë, «qeveria» e Zografit u dha urdhër të ashtuquajturave «kompani të shenjta» të sulmonin e të pushtonin krahinat e Shqipërisë Jugore, që ndodheshin në duart e autoriteteve shqiptare. Repartet e rregullta të ushtrive greke dhe bandat «vorio-epirote», pas luftimesh të ashpra me popullsinë vendëse dhe me repartet e pakta shqiptare, pushtuan Kolonjën, Korçën dhe Tepelenën.

Bandat greke e shoqëruan marshimin e tyre me djegie dhe masakra të reja të popullsisë shqiptare, e cila u detyrua të braktiste në masë rrethet e Korçës, Kolonjës, Leskovikut e Tepelenës dhe të kërkonte shpëtim në krahinat që ndodheshin nën pushtetin e qeverisë shqiptare. Dhjetëra mijë muhaxhirë arritën pas shumë mundimesh në Vlorë. Pjesa më e madhe e tyre u vendos në kodrat me ullinj në afërsitë e qytetit. Durrësi, buxheti i të cilit kishte shterruar, nuk pati mundësi t'u vinte në ndihmë. Ndihmat që filloi t'u jepte KNK nga fondi i huas shqiptare, ishin krejtësisht të pamjaftueshme. Kryeministri Turhan Pasha, që ndodhej me mision jashtë vendit për të kërkuar ndihmë nga Fuqitë e Mëdha, u kthye pa siguruar gjë. Popullsia vendëse e rrënuar nga fatkeqësitë shumëvjeçare, nuk ishte në gjendje të përballonte, vetëm me burimet e saj, jetesën e kësaj mase të madhe njerëzish. Thirrjet shumë shqetësuese që iu drejtuan organizatave të Kryqit të Kuq të vendeve të ndryshme për ndihma mjekësore, nuk gjetën përgjigjen e duhur. Jorgji Zografi, një nga përgjegjësit kryesorë të kësaj tragjedie, e hodhi poshtë kërkesën e qeverisë shqiptare për të lehtësuar kthimin e muhaxhirëve në vatrat e tyre dhe për t'u garantuar paprekshmërinë. Më vonë, kjo masë njerëzish, të cilën e zuri dimri në kodrat e hapura të Vlorës, filloi të dhjetohej nga vdekjet në masë që u shkaktuan prej urisë, të ftohtit dhe epidemive.

## 6. KRYENGRITJA FSHATARE E SHQIPËRISË SË MESME

**Shpërthimi e përhapja e kryengritjes kundër regjimit të V. Vidit**

Vendosja e regjimit të Vidit në Shqipëri dhe formimi i qeverisë antipopullore të Durrësit sollën një rreshtim të ri të forcave politike të vendit.

Rrethet demokratike borgjeze nuk e miratuan caktimin e çifligarit të madh E.Toptanit në pos-

tet më të rëndësishme të qeverisë dhe në përgjithësi ishin kundër mbizotërimit të bejlerëve e pashallarëve në oborrin e princit dhe në administratën e vendit. Por lëvizja e këtyre rretheve mbeti tepër e kufizuar. Ajo u drejtua vetëm kundër përfaqësuesve të veçantë më reaksionarë të klasës çifligare dhe vetëm në rrafshin politik, për mënjanimin e këtyre nga pushteti shtetëror. Për më tepër, kjo lëvizje synonte të arrinte qëllimet e veta, duke u mbështetur jo në masat popullore, por në forcat e huaja reaksionare siç ishin princi gjerman, KNK dhe organizatorët e huaj.

Pakënaqësia ndaj çifligarëve të grumbulluar në Durrës e sidomos ndaj E.Toptanit u shtua edhe më shumë për shkak të ngathtësisë dhe të metodave me të cilat vepronte ministri i Brendshëm e i Luftës për grumbullimin dhe armatimin e vullnetarëve që do të shkonin në jug për të luftuar kundër «vorio-epirotëve». Pashai toptanas e kishte ndier rrezikun që paraqisnin për të këto forca, aq më tepër kur reparti i vullnetarëve të grumbulluar në Shijak kishte hedhur parullën: «S'duam bejlerë, s'duam pashallarë!». Ai mori masa për t'i dalë përpara çdo veprimi që mund të drejtohej kundër pozitave të tij, për të shtypur revoltën në rritje. Për këtë qëllim deshi të përdorte batalionin e Tiranës të cilin e urdhëroi të marshonte në drejtim të Durrësit. Fshatarët e revoltuar, duke e kuptuar se çfarë fshihej prapa kësaj manovre, më 17 maj 1914 organizuan pritën tek ura e Limuthit kundër batalionit të vullnetarëve tiranas që u nis në drejtim të Durrësit në vend që të shkonte në jug për të luftuar kundër grekëve.

Përpjekja e Limuthit dha sinjalin e shpërthimit të revoltës fshatare. Ajo e gjeti truallin të përgatitur. Në fushat dhe malësitë e Shqipërisë së Mesme dhe kryesisht në zonën e çifligjeve, pakënaqësia ndaj çifligarëve kishte përfshirë masa të gjera fshatarësh. Kryengritësit iu drejtuan Tiranës, Shijakut dhe më 18 maj u dukën në afërsitë e kryeqytetit. Kërkesat e tyre të para, ndonëse të formuluara jo qartë, ishin: largimi i çifligarëve nga pushteti, respektimi i fesë myslimane dhe trajtimi material i shërbyesve fetarë.

Shpërthimi i kryengritjes shkaktoi panik në radhët e qeverisë dhe në oborrin e princit. Ajo shqetësoi edhe rrethet borgjeze të vendit e sidomos ato të kryeqytetit. Në bazë të njoftimeve krejtësisht të gabuara u mendua se prapa kësaj lëvizjeje qëndronte Esat Pasha. Grupi proaustriak në oborrin e princit dhe në radhët e qeverisë e gjeti rastin e përshtatshëm për të mënjanuar agjentin kryesor të Italisë, ndërsa patriotët demokratë menduan të përfitonin për të hequr qafe kreun e reaksionit feudal. Më 19 maj forcat e

xhandarmërisë e rrethuan pashanë toptanas në shtëpinë e tij në Durrës, hapën zjarr dhe e detyruan të dorëzohej. Goditja kundër E.Toptanit u konsiderua nga Italia si një grusht që i jepej ndikimit të Romës në Shqipëri. Pas ndërhyrjes energjike të ministrit italian në Durrës, Vidi ia dorëzoi E. Toptanin legatës italiane, e cila e mori me një luftanije për në Itali ku u prit me nderime.

Rrëzimi i këtij çifligari të urryer u prit me gëzim dhe dha shkas për demonstrata antifeudale në Durrës, Vlorë etj. Por rrethet borgjeze, në përgjithësi, u kënaqën me këtë fitore dhe nuk e çuan më tej luftën antifeudale. Nga lëkundjet e tyre dhe sidomos të pallatit mbetën pa u zbatuar dhe u anuluan urdhrat e dhëna më parë për arrestimin e çifligarëve të tjerë esatistë.

Masat fshatare, nga ana e tyre, e vazhduan më me hov kryengritjen e armatosur. Pasi shtinë në dorë Tiranën dhe Shijakun, filluan më 23 maj sulmet kundër kryeqytetit. Që nga kjo kohë kryengritësit dolën hapur edhe kundër princit Vid dhe kërkuan një princ turk.

Oborri i princit dhe ato rrethe borgjeze e çifligare që vazhdonin të ishin lidhur ngushtë me Vidin e ta quanin atë simbol të sovranitetit shtetëror mbajtën qëndrim armiqësor ndaj lëvizjes fshatare.

Nga ana tjetër në këtë lëvizje u aktivizuan dhe filluan të dilnin në krye të saj edhe forca politike antikombëtare të cilat synonin ta shfrytëzonin atë për të shtënë në dorë pushtetin politik. Të tilla ishin grupet borgjeze e klerikale turkomane; esatistët nuk guxuan të dilnin hapur përkrah kryetarit të tyre nga frika e qëndrimit armiqësor të masave fshatare kryengritëse, por u fshehën pas parullave turkomane e fetare; agjentët xhonturq dhe pasuesit e tyre shqiptarë, të cilët, ndonëse orvatjet për formimin e aleancës revanshiste turke-bullgare kishin dështuar, ishin të interesuar për një Shqipëri me një princ turk në krye për t'i siguruar këtu Turqisë një mbështetje në lidhje me përgatitjet për luftë që po bënin shtetet imperialiste dhe satelitët e tyre. Duke u kapur pas paragjykimeve fetare të fshatarëve dhe faktit që lufta drejtohej kundër princit të krishterë V.Vidit turkomanët, esatistët dhe agjentët xhonturq u munduan t'i jepnin lëvizjes karakterin e luftës për mbrojtjen e islamizmit. Në këtë mënyrë ata mendonin jo vetëm të mënjanonin çdo mundësi afrimi midis masave fshatare dhe rretheve patriotike e demokratike të vendit, por edhe të zbutnin karakterin social të luftës së tyre. Midis udhëheqësve të lëvizjes kishte edhe të tillë që besonin se me anën e princit turk do t'i siguronin Shqipërisë aleatët e nevojshëm dhe do

të mund të mënjanonin sadopak ndërhyrjen e drejtpërdrejtë e brutale të imperializmit e në radhë të parë të atij austro-gjerman.

Duke shfrytëzuar sukseset e kryengritjes krerët e saj organizuan në Shijak më 3 qershor 1914 një mbledhje ku u miratua një program politik që iu paraqit edhe përfaqësuesve të Fuqive të Mëdha në KNK. Ai përmbante kërkesa për largimin e princit Vid, që i hapte në fakt rrugën vendosjes së princit turk në fron; caktimin e një përfaqësuesi turk në KNK dhe përdorimin e alfabetit turko-arab për gjuhën shqipe.

Krerët turkomanë që organizuan mbledhjen e Shijakut ndër të cilët dalloheshin ish-senatori Haxhi Aliu nga Elbasani, çifligari Mustafa Ndroqi dhe myftiu i Tiranës Musa Qazimi nuk dolën hapur me kërkesën për ribashkimin e Shqipërisë me Turqinë për të mos shkaktuar kundërshtimin e masës patriote të kryengritësve dhe për të ruajtur koalicionin e atyre udhëheqësve antifeudalë që ishin kundër regjimit të Vidit, midis të cilëve dallohej oficeri Qamil Haxhifeza. Përbërja e koalicionit antividist u pasqyrua edhe në përbërjen e këshillit të përgjithshëm nga vareshin këshillat krahinorë që formoheshin me atributet e pushtetit lokal si edhe në përbërjen e komandës së përgjithshme. Kryetar i këshillit të përgjithshëm u caktua Mustafa Ndroqi, nënkryetarë Mustafa Qazimi dhe oficeri Xhenabi Adili dhe komandant i përgjithshëm Qamil Haxhifeza.

Kërkesat programatike të krerëve të lëvizjes të formuluara më 3 qershor në Shijak nuk pasqyronin aspiratat e vërteta të masave fshatare. Shtypi shqiptar i kohës vinte në dukje se kryengritësit kërkonin në fakt tokat që u ishin grabitur prej çifligarëve, e se ata, siç shprehej i shqetësuar M.Kruja, një nga politikanët borgjezë të Durrësit, synonin «vendosjen e rendit të katundarisë».

Dhe në të vërtetë, kryengritësit fshatarë morën një varg masash të drejtuara kundër latifondistit E.Toptani dhe kundër atyre çifligarëve që ishin bashkuar me Vidin. Ata sekuestruan depot e drithit të Esat Pashës në fshatin Rreth dhe i ndaluan bujqit të dorëzonin detyrimin e së tretës në hambarët e tij. Ata arrestuan çifligarin Dervish Bej Biçaku e vëllezërit e tij dhe bënë protesta të rrepta kur krerët i liruan nga burgu. Lufta kundër çifligarëve u pasqyrua edhe në vendimet e disa këshillave të kryengritësve. Në rregulloren e këshillit të Elbasanit p.sh. thuhej se bejlerëve që kishin qenë ithtarë të Vidit edhe po të bashkoheshin me kryengritjen, nuk do t'u jepej asnjë nëpunësi dhe do të pranoheshin vetëm si ushtarë të thjeshtë.

Këto masa luajtën një rol shumë të rëndësishëm në zgjerimin e mëtejshëm të lëvizjes. Kryengritësit shtinë në dorë Kavajën, Krujën e Peqinin. Më 15 dhe 16 qershor ata bënë dy sulme të furishme mbi Durrësin por pa rezultat. Kolona të tjera iu drejtuan Elbasanit të cilin e morën më 23 qershor dhe duke vazhduar marshimin e tyre gjatë luginës së Shkumbinit arritën në Qukës. Në veri kryengritësit u shtrinë deri në Milot, buzë lumit Mat.

Në fillim të korrikut forcat kryengritëse marshuan drejt jugut dhe shtinë në dorë brenda pak ditësh Lushnjën, Fierin dhe Beratin. Përparimi i shpejtë i kryengritësve u lehtësua nga fakti se me ta u bashkuan bujqit e Myzeqesë, të revoltuar nga veprimet shtypëse dhe terroriste të bejlerëve dhe autoriteteve vidiste. Revolta e bujqëve myzeqarë, siç vinin në dukje vëzhguesit e huaj diplomatikë, e kishte burimin te urrejtja e pamëshirshme kundër bejlerëve çifligarë, «e cila i jep aksionit të kundërshtimit një forcë shtytëse krejtësisht të ndryshme nga parullat ortodokse (dogmatike fetare-Red.) dhe xhonturke».

Kryengritësit e vazhduan marshimin edhe në drejtim të Pogradecit dhe të Korçës në një kohë kur drejt këtyre qyteteve ishin vënë në lëvizje edhe trupat greke nën maskën e bandave «vorio-epirote». Për shkak të sabotimeve të agjentëve esatistë, turkomanë e grekomanë jo vetëm në radhët e lëvizjes kryengritëse, por edhe në gjirin e administratës civile dhe ushtarake të Vidit nuk mundi të arrihej bashkëpunimi i forcave patriotike për t'i bërë ballë rrezikut grek. Kjo ndodhi edhe me repartin e vullnetarëve të rinj kolonjarë të udhëhequr nga Izet Zavalani dhe Gani Butka të cilët më 2 korrik, në kohën kur po zhvillonin bisedime me kryengritësit, u sulmuan pabesisht dhe u vranë nga forcat esatiste dhe turkomane të komanduara nga Ethem Bej Starova dhe Agush Çaushi.

Pasi morën Pogradecin kryengritësit e ndalën marshimin e tyre te ura e Maliqit, me kërkesën e popullsisë së Korçës për të mos u dhënë shkak forcave greke që të hynin në qytet. Kur panë se kjo ishte e pashmangshme kryengritësit filluan marshimin për në Korçë por aty që më 8 korrik, para tyre, kishin hyrë bandat greke.

Për të mos luftuar në dy fronte Qamil Haxhifeza më 11 korrik nënshkroi në Pogradec një marrëveshje armëpushimi me «vorio-epirotët» për ndërprerjen e luftimeve dhe ruajtjen e *status quo*-së në jug. Sipas marrëveshjes zgjidhja përfundimtare e çështjes së «Vorio-Epirit» lihej për më vonë dhe do të arrihej me anën e bisedimeve midis dy palëve. Por grekët nuk e respektuan këtë marrëveshje; bandat e

tyre pushtuan në gusht Beratin, por u detyruan ta lëshonin pas disa ditësh nën presionin e kryengritësve, të cilët nga ana e tyre kërkonin të bënin një sulm të përgjithshëm kundër «vorio-epirotëve», që i konsideronin armiq të tyre ashtu si edhe regjimin e Vidit.

Në këtë kohë një pjesë e mirë e forcave kryengritëse iu drejtuan Vlorës. I.Qemali i kishte dërguar nga jashtë udhëzime parisë së qytetit që të merrte kontakt me kryengritësit dhe të pranonte kërkesat e tyre me kusht që të mbahej «flamuri me ngjyrat kombëtare, pa të cilin vendi do të humbiste të vetmin simbol të pavarësisë së tij dhe do bëhej *ipso facto* pre e fqinjëve». Pikëpamja e I.Qemalit përputhej pak a shumë me atë të Qamil Haxhifezës me shokë, të cilët në kundërshtim me krerët turkomanë dhe esatistë kërkonin t'ia ruanin lëvizjes kundër regjimit të Vidit dhe çifligarëve karakterin e saj si lëvizje e brendshme dhe të mënjanonin çdo manifestim që cenonte sadopak pavarësinë e Shqipërisë dhe flamurin kuq e zi. Vlora u dha atyre një rast të mirë për t'i kthyer këto ide në një vijë politike të lëvizjes. Qamil Haxhifeza i kërkoi këshillit të përgjithshëm të kryengritjes dhe këshillave lokale që të merreshin parasysh kërkesat e parisë së Vlorës, ndërsa kundërshtarët politikë i paralajmëronte se në rast të kundërt do t'i vihej «një përgjegjësi politike Shqipërisë nga ana e Evropës». Mbi këtë bazë në Cakran të Mallakastrës u arrit marrëveshja midis kryengritësve dhe parisë së Vlorës, në qytet u rrëzua administrata e Durrësit dhe u zëvendësua me një administratë lokale duke ruajtur flamurin kombëtar. Por pas hyrjes së kryengritësve më 1 shtator në Vlorë, Mustafa Ndroqi me krerët e tjerë turkomanë e shkelën marrëveshjen dhe ngritën edhe në Vlorë flamurin turk, ashtu siç e kishin bërë edhe në qytete të tjera. Kjo kthesë u përcaktua jo vetëm nga ndërhyrja brutale e krerëve të kryengritjes, por edhe nga qëndrimi i lëkundshëm i parisë së qytetit. Ardhja e kryengritësve në Mallakastër dhe në Vlorë i kishte dhënë hov lëvizjes antifeudale në këtë zonë: «Qëllimi i kryengritësve në Vlorë, — shkruante ato ditë konsulli austriak në atë qytet, Majerhauzer. — është që t'u imponojnë bejlerëve dhe agallarëve më të përmendur një kontribucion ose t'i arrestojnë ata dhe të konfiskojnë pronat e tyre. Në të njëjtën mënyrë u veprua edhe kundër shumicës së pronarëve të mëdhenj, që ndodhen në rajonin e kryengritjes». Të trembur nga karakteri klasor i lëvizjes, agallarët e Vlorës më tepër u përpoqën të ndalonin shtrirjen e masave revolucionare të fshatarëve kryengritës se sa të ngulnin këmbë në realizimin e kërkesave të I.Qemalit. Në këtë drejtim ata gjetën

gjuhë të përbashkët me krerë të lëvizjes si pronari i tokave dhe i ullishtave, M.Ndroqi të cilëve u bënë lëshime. Krerët turkomanë, thotë shoku Enver Hoxha «e përdorën çështjen fetare dhe flamurin e Turqisë jo për t'ia kthyer Shqipërinë Perandorisë Turke e cila kishte vdekur e s'ngjallej më, por për ta minuar zhvillimin e saj (e lëvizjes fshatare -Red)»[1]. Dhe në të vërtetë, Xhenabi Adili shpejtoi të deklaronte se flamuri turk përdorej si simbol fetar, se kryengritësit ishin të bindur që ribashkimi i Shqipërisë me Turqinë ishte i pamundur dhe se ata ishin për ruajtjen e «veturdhërimit» të Shqipërisë.

Pas rënies së Vlorës luftimet u përqendruan rreth Durrësit. Përhapja e shpejtë e kryengritjes e kishte shtuar tensionin në qarqet qeveritare të Durrësit. Vidi u kishte bërë thirrje çifligarëve dhe bajraktarëve të vendit si A.Vrionit, P.Bibdodës, A.Zogut, B.Cakranit etj. që të rekrutonin me pagesë forca për shtypjen e kryengritjes. Por planet e tij për t'i vënë kryengritësit midis dy zjarreve duke i sulmuar nga veriu e jugu kishin dështuar plotësisht. Ai iu drejtua edhe Fuqive të Mëdha me kërkesën që këto të zbatonin zotimin që kishin marrë në Konferencën e Londrës për të garantuar bashkërisht pavarësinë dhe sovranitetin e Shqipërisë. Vidi kërkoi formimin prej tyre të një force ndërkombëtare prej 3000 vetësh për të shtypur kryengritjen. Por Fuqitë e Mëdha imperialiste, në kontradiktë me njëra-tjetrën dhe duke dashur të peshkonin në ujë të turbullt, premtuan se do të jepnin ndihmën e nevojshme vetëm për të shpëtuar jetën e princit dhe të familjes së tij.

Përveç kryengritjes, mbi V.Vidin po bënin presion gjithnjë më të madh dy fuqitë imperialiste të Adriatikut e në mënyrë të veçantë Austro-Hungaria, e cila kërkonte ta hidhte shtetin shqiptar në luftë kundër Serbisë. Por princi nuk guxoi ta bënte një hap të tillë. Atëhere Vjena, e bindur se ai nuk ishte personi i përshtatshëm për realizimin e këtij plani e braktisi duke i hequr atij të vetmen mbështetje të jashtme. Në këto rrethana V.Vidi u detyrua ta linte Shqipërinë më 3 shtator 1914, pas gjashtë muajsh sundimi. Me Vidin u larguan edhe anëtarët e qeverisë së bashku me shumë personalitete politike të vendit, të cilët u vendosën pjesërisht në Shkodër e pjesërisht në vende të ndryshme të Evropës.

Përmbysja e regjimit të Vidit, nga njëra anë, dhe orvatjet këmbëngulëse të Austro-Hungarisë për ta hedhur Shqipërinë në luftë kundër Serbisë, nga ana tjetër, i dhanë të

1) Enver Hoxha. *Vepra*, vëll. 23, f. 174

kuptonte grupit të Qamil Haxhifezës se kishte ardhur koha ta bënin të njohur zyrtarisht në emër të kryengritjes programin e tyre që u përshtatej interesave kombëtare. Në këtë program të shpallur më 4 shtator, në pragun e hyrjes të tyre në kryeqytet thuhej: «... popullsia e Durrësit duhet të jetë e njëzëshme për të mos pranuar asnjë ndërhyrje në qeverinë e saj, ajo duhet të përgatitë me shpejtësi mjetet e përparimit dhe të shpëtimit... Meqenëse Evropa e ka njohur pavarësinë e kombit shqiptar, sovraniteti i qytetit të Durrësit i përket kombit shqiptar dhe meqenëse princ Vidi u shpall i rrëzuar nga froni shqiptar, funksionet e Komisionit të Kontrollit kanë marrë gjithashtu fund, natyrisht deri sa Evropa të marrë vendime të tjera. Në këtë mënyrë kombi ka të drejtë të plotë të formojë një qeveri të rregullt dhe të pavarur dhe të hedhë poshtë çdo ndërhyrje të huaj në punët tona, sipas stipulacioneve të së drejtës ndërkombëtare».

Ky ishte një program patriotik dhe antiimperialist që drejtohej jo vetëm kundër krerëve reaksionarë turkomanë të kryengritjes, por edhe kundër ndërhyrjes së Fuqive të Mëdha e në mënyrë të veçantë kundër synimeve të Austro-Hungarisë për t'i hedhur shqiptarët në luftë për interesat e saj. Por me të hyrë kryengritësit, më 5 shtator, në Durrës ku e vendosi selinë e vet edhe Këshilli i Përgjithshëm i tyre, krerët turkomanë si M.Qazimi, M.Ndroqi, Haxhi Aliu etj. zhvilluan një fushatë të tërbuar antikombëtare. Ata e kundërshtuan formimin e qeverisë së pavarur kryengritëse në Durrës dhe mundën të imponpremin edhe këtu ngritjen e flamurit turk duke e komprometuar edhe më shumë lëvizjen. Këta krerë organizuan me vështirësi një mbledhje të «Këshillit të Përgjithshëm» dhe morën vendim që brenda pak ditëve të nisnin në Stamboll një delegacion të kryesuar nga Haxhi Aliu për të shqyrtuar çështjen e dërgimit të një princi turk në Shqipëri.

Duke zbatuar me besnikëri udhëzimet e komitetit xhonturk të Stambollit, ata u premtuan përfaqësuesve të Austro-Hungarisë se do të bashkëpunonin ngushtë me ta dhe se nuk do të merrnin asnjë vendim me rëndësi pa këshillën e tyre.

Ato ditë arriti në Durrës nga Stambolli edhe një delegacion i ri xhonturk, i cili ishte udhëzuar në mënyrë kategorike të vepronte në përputhje me politikën austro-hungareze dhe t'i ngrinte shqiptarët në luftë kundër Serbisë. Delegacioni nuk e shikonte me sy të mirë faktin që lëvizja ishte lidhur, siç shprehej një nga anëtarët e tij, «me një rrymë social-agrare të karakterit më të rrezikshëm» dhe mori masa për t'i frenuar prirjet antifeudale të kryengritjes.

Komiteti xhonturk i Stambollit kishte tashti edhe ndihmën e pakursyer politike e financiare të Vjenës për të vendosur në Shqipëri një princ turk me anën e të cilit shpresonte t'i hidhte shqiptarët në luftë krahas fuqive qendrore.

Largimi i Vidit u dha rast turkomanëve të Shkodrës të vendosnin lidhje me qendrën e përgjithshme të Durrësit. Por ashtu si në Vlorë, edhe këtu parullat islamike ndeshën në kundërshtimin e rreptë të patriotëve të qytetit e të malësive. Me këmbënguljen e këtyre, paria e Shkodrës vendosi më 25 shtator të rrëzohej administrata e mëparshme dhe të formohej një këshill i ri administrativ, por të ruhej flamuri kuq e zi e të përdorej si gjuhë zyrtare krahas turqishtes edhe shqipja. Këto ndryshime u bënë nga lart, pa ndërhyrjen e masave kryengritëse të fshatarëve. Kjo ishte arsyeja kryesore që lëvizja në Shkodër nuk mori karakter agrar si në krahinat e tjera të vendit.

Përmbysja e regjimit të Vidit dhe shtrirja e kryengritjes në pjesën më të madhe të vendit shtroi me forcë çështjen e drejtimeve të zhvillimit të mëtejshëm të saj. Ndërsa brenda «Këshillit të Përgjithshëm» midis krerëve filloi lufta e ashpër për pushtet, masat fshatare që përbënin armatën kryesore të kryengritjes kërkonin zgjidhjen e ngutshme të çështjes së tokës. Kryengritësit e thjeshtë e shfaqën edhe një herë hapur këtë kërkesë kur vërshuan në zyrat e kadastrës së prefekturës së Durrësit, morën prej andej shumicën e regjistrave të tokave dhe i asgjësuan, duke treguar me këtë papajtueshmërinë e tyre me sistemin ekzistues të pronësisë mbi tokën.

Të ndodhur përballë thellimit të karakterit antifeudal të lëvizjes dhe në një rrugë pa krye, krerët reaksionarë feudo-borgjezë i varën tani të gjitha shpresat tek kthimi i Esat Toptanit, të cilin e shikonin si mbrojtësin më të mirë të interesave të tyre dhe si dorën e fortë për shtypjen e revoltës fshatare.

Me shpërthimin e Luftës Botërore, E. Toptani, duke e parashikuar fundin e regjimit të Vidit, ishte nisur nga Italia dhe, pas një qëndrimi të shkurtër në Athinë, arriti në Nish ku ndodhej në këtë kohë qeveria serbe. Greqia e sidomos Serbia i siguruan pashait toptanas përkrahjen me qëllim që ta përdornin për interesat e tyre. Me subvencionet e konsiderueshme financiare që mori nga Pashiqi, E. Toptani rekrutoi mercenarë në Dibër dhe në krye të tyre arriti në Durrës më 2 tetor 1914. Me mbështetjen e krerëve reaksionarë, që i hapën rrugën për të ardhur në Shqipëri, ai shtiu në dorë pushtetin, u shpall kryetar i «Këshillit të Përgjithshëm» dhe komandant i ushtrisë.

**Kryengritja fshatare antiesatiste dhe masat antifeudale të saj**

Me kthimin e tij në Durrës, E.Toptani u përpoq t'i përshtatej përkohësisht gjendjes së krijuar deri sa të forconte pozitat e tij. Ndonëse i lidhur me fuqitë e Antantës dhe, në mënyrë të veçantë, me Italinë e Serbinë, për oportunitet politik ai përkëdheli parullat islamike të krerëve dhe klerikëve turkomanë, gjë që i siguroi përkohësisht bashkëpunimin me ta dhe shtrirjen e pushtetit në zonën e kryengritjes. Në të njëjtën kohë Esat Toptani mori masa për të neutralizuar forcat kundërshtare dhe për të eleminuar krerët e tyre e në mënyrë të veçantë kryesorin ndër ta, Qamil Haxhifezën. Ai anuloi menjëherë mobilizimin e forcave ushtarake në bazë të parimit të armatosjes së gjithë popullit dhe shpalljen në Berat të amnistisë së të burgosurve dhe të arratisurve politikë. Këto masa ishin marrë nga Qamil Haxhifeza, të cilin pas disa ditësh E.Toptani e arrestoi duke e akuzuar, midis të tjerash, se kishte dashur të ndryshonte regjimin ekzistues dhe se kishte vënë dorë mbi pasurinë e të tjerëve.

Masa e kryengritësve fshatarë nuk u pajtua as me kalimin e pushtetit në duart e Esat Pashës dhe as me qëndrimin pajtues të krerëve turkomanë. Çifligari toptanas përfaqësonte për këto masa shtypjen dhe shfrytëzimin më të egër feudal. Fshatarët e Kërrabës e Çermenikës dhe banorët e qytetit të Elbasanit protestuan energjikisht kundër arrestimit të Qamil Haxhifezës. Lëvizja antiesatiste filloi të merrte përpjesëtime të gjera. Duke e ndjerë rrezikun, E. Toptani kaloi në terror të hapur. Ai arrestoi e burgosi kundërshtarë të vet, të cilëve u dha dënimet më të rënda.



Haxhi Qamili

Por edhe bashkëpunimi midis Esat Toptanit dhe krerëve turkomanë nuk zgjati shumë. Hyrja e Turqisë në luftë më 2

nëntor 1914 përkrah fuqive qendrore dhe shpallja nga ana e sulltanit e luftës së shenjtë të myslimanëve kundër armiqve të Perandorisë Osmane i dha fund aleancës së përkohshme të tyre. Një pjesë e këtyre krerëve u bashkua me lëvizjen antiesatiste për ta drejtuar atë në binarët e tyre kurse të tjerë, pronarë tokash e ullishtash të trembur nga thellimi i karakterit antifeudal të lëvizjes preferuan të bashkëpunonin me Esat Toptanin, duke hequr dorë, për hir të interesit të tyre klasor, nga parullat islamike dhe nga flamuri turk.

Sulmi i armatosur kundër E.Toptanit filloi në fund të muajit nëntor. Atë ditë një grup fshatarësh kryengritës të udhëhequr nga Haxhi Qamili[1] pasi dogji shtëpitë e pashait në Laprakë, rrethoi Tiranën, të cilën autoritetet esatiste dhe forcat e tyre mercenare të komanduara nga Xhelal Zogu dhe Dine Hoxha e dorëzuan para se të mbaronte afati i ultimatumit. Brenda pak ditëve administrata dhe forcat esatiste u dëbuan nga të gjitha krahinat e Shqipërisë së Mesme, me përjashtim të Durrësit. Orvatjet që bëri E.Toptani në fund të dhjetorit për të dalë nga rrethimi dështuan plotësisht. Mercenarët e tij u shpartalluan në luftën e Tapizës, ku u shqua si udhëheqës ushtarak popullor Haxhi Qamili.

Në këtë fazë të re krerët turkomanë të cilët mundën të ruanin pozitat udhëheqëse në lëvizje, i imponuan tani kësaj vijën e tyre politike. Mbledhja e Këshillit të ri të Përgjithshëm që u mbajt në Tiranë më 16 dhjetor kërkoi rrëzimin e Esat Toptanit, bashkimin e Shqipërisë me Turqinë dhe në rast se kjo ishte e pamundur të realizohej, vendosjen në fronin e Shqipërisë të një princi nga dinastia osmane. Agjentët austro-hungarezë dhe emisarët xhonturq i shumëfishuan tani përpjekjet për ta hedhur popullin shqiptar në luftë kundër Serbisë. Por këto orvatje dështuan sepse kryengritësit e kishin përqendruar vëmendjen në luftën kundër E.Toptanit, ndërsa në zonat veriore e verilindore pas disfatave të para ushtarake austriake në frontin serb u largua perspektiva për çlirimin e Kosovës. Kjo tregonte se as Vjena nuk mundi ta shtinte në dorë lëvizjen e ta shfrytëzonte për interesat e saj dhe as Stambolli e komiteti xhonturk nuk ishin në gjendje ta përdornin atë për qëllimet e tyre të luftës.

---

1) Qamil Zyber Xhameta (lindur më 1876), i njohur me emrin Haxhi Qamili, ishte nga katundi Sharrë në afërsi të Tiranës. Ai ridhte nga një familje fshatarësh të mesmë që kishte qenë vazhdimisht në luftë me bejlerët e Tiranës.

## SHTRIRJA E KRYENGRITJES FSHATARE DHE VEPRIMET KRYESORE TË SAJ



Esatistët, nga ana e tyre, pasi dështuan orvatjet për ta mposhtur me armë kryengritjen fshatare provuan rrugë të tjera për t'ia arritur qëllimit. Duke shfrytëzuar faktin që forcat kryengritëse u gjendën të rrethuara nga aleatët e E.Toptanit, nga ushtritë italiane, të cilat pushtuan Vlorën në fund të dhjetorit dhe nga ushtritë serbe e greke, esatistët shtruan përpara krerëve të lëvizjes alternativën ose t'u nënshtroheshin shteteve të huaja që do të ndërhynin në rast se vazhdonte kryengritja, ose të pranonin, si të keqen më të vogël, t'i nënshtroheshin Esat Pashës. Por edhe këto orvatje nuk dhanë asnjë rezultat. Masat fshatare me gojën e Haxhi Qamilit deklaruan se ato nuk do të pajtoheshin kurrë me Esat Pashën e se do të luftonin kundër tij deri në fund.

Lufta e vendosur e fshatarëve kundër kreut të reaksionit feudal E.Toptanit krijonte tani mundësi që prirjet antifeudale të lëvizjes të çoheshin më tej. Në krye të masës së kryengritësve u vu tani Haxhi Qamili. Ai e ndaloi dorëzimin e së tretës çifligarëve dhe tokat e tyre filloi t'ua ndante fshatarëve. Ai vuri dorë mbi pronat e pasuritë e teqeve bektashiane, institucionet fetare myslimane më të pasura, ndërsa dervishëve parazitë u preu mjekrën dhe i veshi si fshatarë të thjeshtë.

Me urdhër të H.Qamilit u vunë taksa mbi borgjezinë e pasur dhe u ndalua dhënia e huave me kamatë. Masa të rrepta u morën kundër korrupsionit dhe degjenerimit moral alkolizmit, kumarit dhe prostitucionit.

Masat kundër pasanikëve Haxhi Qamili i argumentonte me kuranin duke u bërë një interpretim të njëanshëm disa verseteve të tij. Kjo shpjegohet me prapambetjen dhe padituriné e fshatarësisë që ishte hedhur në kryengritje në një kohë kur rrethet borgjeze, duke përfshirë këtu edhe ato demokratike, ose qëndronin të mënjanuar nga konflikti, ose ishin bashkuar me reaksionin feudal. «Paraqitja e protestës politike nën guaskën fetare, — ka thënë V. I. Lenini, — është një fenomen karakteristik për gjithë popujt në një fazë të caktuar të zhvillimit të tyre».[1]

Veshja fetare myslimane e aspiratave klasore të fshatarësisë nuk i pengoi bujqit e krishterë e bektashinj të çifligjeve të Esat Toptanit në Fushë-Krujë e në Kurbin, si edhe ata të Myzeqesë që të bashkoheshin me kryengritjen.

Thellimi i karakterit antifeudal të lëvizjes fshatare dhe masat e Haxhi Qamilit kundër pasanikëve në përgjithësi sollën një diferencim të ri të forcave kryengritëse e të koalicionit antiesatist.

---

1) V. I. Lenin. *Veprat*, vëll. 4, f. 277.

Krerët turkomanë po bindeshin gjithnjë më tepër se masat fshatare po u delnin nga dora. Për zbatimin e masave antifeudale Haxhi Qamili nuk pyeste as Këshillin e Përgjithshëm dhe as autoritetet lokale por u drejtohej drejtpërsëdrejti komandantëve të reparteve fshatare si Haxhi Qira, Reshit Gjata, Sadi Tatani, Nebi Bali, Osman Picari, Maksud Troplini etj. Ai tanimë nuk pranonte që të diskutoheshin aktet revolucionare të kryengritësve. Kur Këshilli i Përgjithshëm u përpoq të kërkonte llogari për veprimet e kryera pa lejën dhe dijeninë e tij mori përgjigjen e prerë se ato ishin kryer nga populli. Të trembur nga aktet revolucionare antifeudale të fshatarëve kryengritës, krerët turkomanë filluan të kundërvepronin. Synimi i tyre i parë ishte të largonin nga postet drejtuese komandantët e reparteve fshatare e sidomos Haxhi Qamilin. Me këtë qëllim ata zgjodhën Musa Qazimin, përfaqësuesin e tyre më energjik, si kryetar të Këshillit të Përgjithshëm. Repartet fshatare të vendosura në kodrat e Rrashbullit të udhëhequra nga oficeri patriot Ahmet Bejtaga iu përgjigjën menjëherë këtij vendimi me një protestë të ashpër. Në këtë protestë, fshatarët ripohonin kërkesat e tyre që Haxhi Qamili të mbetej komandant i përgjithshëm, që të mos prekeshin komandantët e reparteve kryengritëse dhe deklaronin se do të luftohej si armik kushdo që do të vepronte në kundërshtim me vullnetin e tyre.

Përpara qëndrimit të vendosur të fshatarëve të armatosur Këshilli i Përgjithshëm u detyrua të tërhiqej; ai u deklaroi atyre brenda ditës se komandantët e reparteve nuk do të ndryshoheshin e se Musa Qazimi gjoja nuk e kishte pranuar postin e kryetarit të këshillit. Marrëdhëniet me M.Qazimin u acaruan në atë shkallë sa që ky u detyrua të fshihej për t'i shpëtuar urrejtjes së fshatarëve.

Koalicioni ekzistues antiesatist po përçahej përfundimisht. Me mënjanimin e krerëve reaksionarë e turkomanë nga lëvizja, krijoheshin kushte të favorshme për bashkimin, riorganizimin dhe zgjerimin e lëvizjes antifeudale. Këtë u takonte ta bënin aktivistët patriotë e demokratë brenda dhe jashtë lëvizjes. Por platforma politike dhe rruga e ndjekur prej tyre ishte e tillë që nuk u përgjigjej aspiratave të thella kombëtare e klasore të fshatarëve.

Grupi i krerëve të kryengritjes që nuk ishte pajtuar me vijën e turkomanëve dhe, pas shpërthimit të Luftës së Parë Botërore, e kuptoi qartë rrezikun e madh që i kanosej Shqipërisë nga kjo vijë, u orvat të dilte përsëri me një platformë që t'u përgjigjej sadopak interesave kombëtare të atdheut. Në deklaratën e kuvendit të përfaqësuesve të

krahinave të ndryshme që ishte organizuar prej tyre qysh në janar dhe në deklaratat e përsëritura gjatë shkurtit ata pohonin qëndrimin asnjanës të Shqipërisë në konfliktin botëror, por kërkonin që të kthehej këtu edhe princ Vidi. Sipas gazetës «Populli» të 7 marsit 1915 ata kishin deklaruar se «. . . pasi të përzenë Esatin do të ngrejnë flamurin kuq e zi, do të bëjnë një mbledhje të përgjithshme kombëtare dhe do të formojnë një qeveri». Këto kërkesa tërhoqën vëmendjen e rretheve patriotike që ishin për asnjanësinë e Shqipërisë, që kishin bashkëpunuar me Vidin, vazhdonin ta shihnin atë si simbolin e Shqipërisë së pavarur dhe ishin armiq të E.Toptanit. Përfaqësues të tyre u përpoqën të afroheshin me kryengritësit dhe të kërkonin rrugët e mundshme për të arritur bashkëpunimin në luftë kundër E.Toptanit. Por të gjithë këta aktivistë ishin mbrojtës të rendit çifligaro--borgjez e të pronës private. Rrjedhimisht ata nuk pajtoheshin me prirjet radikale antifeudale të lëvizjes, me kërkesat jetike klasore të masave fshatare. Përfaqësues të tyre i akuzonin fshatarët kryengritës si njerëz që kërkonin të pasuroheshin duke «grabitur» pasurinë, gjënë e mallin e të tjerëve ose deklaronin se «me barinj e me lopçarë nuk bëhet shtet». Për më tepër ata u shprehën për kthimin në Shqipëri të princ Vidit, të cilin masat fshatare e urrenin. Si pasojë, përpjekjet e tyre për të krijuar një front të përbashkët patriotik dhe antiesatist me kryengritësit pa e shoqëruar këtë me plotësimin e kërkesave radikale të fshatarëve për tokë ishin të destinuara të dështonin.

Vetëm një grup i vogël demokratësh që i shprehën pikëpamjet e tyre antifeudale në gazetën «Populli», e cila botohej në Shkodër dhe në revistën «Biblioteka Zëri i Shqipërisë» që botohej në Sofje, e kuptuan se nuk mund të arrihej bashkimi duke ruajtur aleancën me çifligarët. Në faqet e gazetës «Populli» ata u ngritën mbi opinionet dhe paragjykimet e përhapura lidhur me kryengritjen, megjithëse nuk arritën të bënin dallim midis parullave turkomane të krerëve dhe parullave fetare të fshatarëve kryengritës, e vlerësuan pozitivisht karakterin objektiv të luftës së turmave të paditura kundër reaksionit feudal dhe pushtuesve grekë; vunë në dukje nismën, entuziazmin dhe vrullin revolucionar të masave fshatare, të cilat ua kundërvinin paaftësisë, mungesës së organizimit e të iniciativës dhe frikës së qarqeve patriotike borgjeze që nuk ishin në gjendje të dilnin nga diskutimet e tyre pa fund. Por edhe veprimtaria e këtyre grupeve mbeti pa jehonë sepse pjesërisht vepronin larg vendit në mërgim, por sidomos, sepse lufta antifeudale e rretheve borgjeze në rastin më të mirë kufi-

zohej vetëm në rrafshin politik, për shtënien në dorë të pushtetit, pa prekur bazat shoqerore të rendit ekzistues.

Në këto kushte nuk mund të kishin sukses as përpjekjet e kryengritësve për zgjerimin e frontit antiesatist. Edhe amnistia e përgjithshme për të burgosurit politikë e shpallur nga Haxhi Qamili në mars 1915 mbeti pa asnjë jehonë. Vetë të amnistuarit, megjithëse ishin zotuar të bashkoheshin me lëvizjen, nuk e mbajtën fjalën.

**Shtypja e kryengritjes**

Ndërsa fshatarët e armatosur mbanin të rrethuar në Durrës Esat Toptanin me mercenarët e tij, ndërhynë faktorë të jashtëm që e keqësuan shumë gjendjen e kryengritësve. Nga java e parë e muajit maj 1915 qeveritarët serbë filluan të grumbullonin forca të rëndësishme në sektorët e Ohrit dhe të Dibrës dhe njëkohësisht të shtonin provokacionet kufitare në këta sektorë.

Këto provokacione dhe përqendrime trupash shkaktuan shqetësime në gjithë vendin e veçanërisht në qarqet drejtuese të lëvizjes kombëtare dhe të lëvizjes fshatare. Dështimi i përpjekjeve të të dy palëve për të krijuar një front të përbashkët bëri që rreziku i ri që i kanosej vendit t'i gjente ato të përçara dhe në pamundësi të merrnin masa të shpejta për organizimin në shkallë kombëtare të mbrojtjes së vendit. Udhëheqësit e kryengritjes nga ana tjetër e kuptuan menjëherë se invazioni serb do të drejtohej në radhë të parë kundër lëvizjes fshatare e do të çonte në pushtimin e krahinave të saj. Prandaj, për të mos i dhënë rast qeverisë serbe të pretendonte se po marshonte kundër atyre që kishin ngritur flamurin e Turqisë armike, i drejtuan më 29 e 30 maj 1915 dy nota komandantit të ushtrisë serbe në Ohër me anën e të cilave protestonin për provokacionet kufitare dhe duke pohuar qëndrimin e tyre asnjanës ndaj konfliktit botëror, deklaronin se në Shqipërinë e Mesme nuk kishte as agjentë austriakë dhe as agjentë të tjerë të huaj, sikurse pretendonte komanda serbe. Ata i propozonin gjithashtu që të ruanin marrëdhëniet miqësore dhe zotoheshin se nga ana e shqiptarëve nuk do t'i shkaktohej Serbisë asnjë shqetësim në kufi. Nota me përmbajtje të njëjtë iu drejtuan edhe konsujve të Fuqive të Mëdha në Shkodër.

Por qeveria serbe nuk i mori parasysh këto nota. Ajo nuk mori parasysh as ndërhyrjet e aleatëve të saj që e këshilluan të hiqte dorë nga kjo aventurë e cila, sikurse rapor-

tonte ato ditë përfaqësuesi ushtarak rus pranë shtabit të përgjithshëm të ushtrisë serbe Artamanov, ishte «një vepër ekskluzive e Pashiqit e diktuar nga synime politike dhe jo nga qëllime ushtarake».

Më 2 qershor reparte ushtarake serbe të nisura nga Ohri dhe nga Dibra filluan të marshonin në drejtim të Shqipërisë së Mesme. Në proklamatën që komandanti serb u drejtoi shqiptarëve po atë ditë thuhej në mënyrë demagogjike se qëllimi i pushtimit ishte gjoja të shtypeshin «ata të huaj që punonin për llogari të Turqisë e të Austrisë, se ushtritë serbe do të qëndronin përkohësisht e se qeverisjen e vendit do t'ia linin në dorë mikut të tyre E. Toptanit».

Forcat e komanduara nga Haxhi Qamili, me të cilat u bashkuan vegjëlia e qyteteve dhe oficerë patriotë, u përqëndruan me shpejtësi në Qukës. Ato i bënë qëndresë ushtrisë serbe. Por të pakët në numër dhe pa armatime, u detyruan të tërhiqeshin nën goditjet e dendura të artilerisë së armikut. Disa ditë pas kësaj përpjekjeje ushtritë serbe pushtuan Elbasanin. Që këtej ato u ndanë në dy kolona dhe u nisën njëra nga ana e Rrogozhinës në drejtim të Durrësit, tjetra nga ana e Kërrabës në drejtim të Tiranës. Të dy kolonat ndeshën në qëndresën e forcave lokale. Veçanërisht e ashpër qe përpjekja në Qafën e Kërrabës, ku armiku pësoi humbje të rënda.

Më 11 qershor 1915 ushtritë serbe hynë në Tiranë dhe pas dy ditësh arritën në afërsitë e Durrësit. Ato e çliruan E. Toptanin nga rrethimi më se 6 mujor i kryengritësve.

E. Toptani dhe gjithë reaksioni feudal të ndihmuar nga ushtritë serbe, shpërthyen një valë terrori kundër fshatarëve që kishin marrë pjesë në kryengritje. Ata mundën të shtinin në dorë shumë nga krerët e kryengritjes. Gjyqi i posaçëm i ngritur nga E. Toptani në Durrës dhe i kryesuar nga Xhelal Zogu dënoi me vdekje Haxhi Qamilin dhe rreth 40 fshatarë kryengritës. Shumë të tjerë u vranë pa kaluar në gjyq. Një kujdes i veçantë iu kushtua çarmatimit në masë të fshatarëve.

Kështu mori fund kryengritja fshatare e cila e tronditi sundimin e çifligarëve në Shqipëri. Ajo pati disa tipare dalluese të kushtëzuara nga rrethanat e kohës. Kryengritja shpërtheu dhe mori zhvillim të madh në zonat e shtrirjes së çifligut ku ndjehej më tepër se kudo shtypja e çifligarëve. Duke mos pasur një udhëheqje politike të vetën, drejtimin e lëvizjes e shtinë lehtë në dorë grupe borgjeze e çifligare turkomane dhe esatiste prapa të cilëve qëndronin agjenturat e huaja. Këto forca u përpoqën ta përdornin lëvizjen në interes të luftës së tyre për pushtet. Kjo u bë mbi bazën e

një platforme ideologjike islamike që fshatarët kryengritës të paditur e pa përvojë politike e konsideruan si vijën që do të çonte në çlirimin e tyre shoqëror. E vërtetojnë këtë masat antifeudale që morën fshatarët me nismën e tyre, pavarësisht nga parullat e tyre fetare. Logjika e kësaj lufte antifeudale çoi, në fazën e fundit, në diferencimin e forcave politike e shoqërore të lëvizjes dhe nxori në krye të saj përfaqësuesit revolucionarë të fshatarësisë kryengritëse, të cilët filluan ta drejtojnë luftën edhe kundër vetë krerëve turkomanë. *««Rebelizmi», i udhëhequr nga Haxhi Qamili,* — ka shkruar shoku Enver Hoxha, — *ishte një luftë klase e fshatarësisë së varfër dhe të mesme, kundër klasës së feudalëve, pashallarëve, bejlerëve dhe agallarëve, pronarë tokash e priviligjesh në përgjithësi. Kjo është kryesorja dhe pikërisht kryesorja fshihej në ato kohë...*

*...Pra, nuk ishte as çështje feje, as çështje e mbrojtjes së qëllimeve tradhtare të Esat Toptanit, as çështje e mbrojtjes së një farë Perandorie Turke, por ishte një luftë klase,* lufta e fshatarëve kundër feudalëve dhe bejlerëve, natyrisht për tokën dhe kur flitet për tokën, flitet për atdheun».[1] (nënvizimi është i autorit-Red.).

Por ndërhyrja e fuqive të huaja dhe e reaksionit të brendshëm nuk e lejuan lëvizjen të arrinte objektivat e saj kombëtare e sociale përparimtare. Ajo u mbyt në gjak nga reaksioni vendas me ndihmën e shovinistëve serbë duke lënë pas jehonën e saj tronditëse për çifligarët e borgjezisë shqiptare dhe shembullin pozitiv të luftës së armatosur klasore kundër shfrytëzimit feudal për forcat përparimtare të vendit.

---

1) Enver Hoxha. *Vepra*, vëll. 23, f. 171, 174.

KREU III

# LUFTA E POPULLIT SHQIPTAR PËR MBROJTJEN E PAVARËSISË DHE TËRËSISË TOKËSORE TË SHTETIT SHQIPTAR (1914-1921)

## 1. SHQIPËRIA GJATË LUFTËS SË PARË BOTËRORE

**Shpërthimi i Luftës Botërore dhe pushtimi italian i Vlorës**

Pas përgatitjesh të gjata dy fuqitë kryesore të Lidhjes Tripalëshe, Gjermania dhe Austro-Hungaria, e ndjenë veten të gatshme për të filluar luftën kundër fuqive të Antantës. Si pretekst shërbeu vrasja në Sarajevë të Bosnjës e trashëgimtarit të fronit austriak, Franc Ferdinandit, më 28 qershor 1914, nga anëtarët e një organizate nacionaliste serbe. Një muaj më vonë, më 28 korrik, Austro-Hungaria i shpalli luftë Serbisë. Konflikti i armatosur austro-serb u shndërrua shpejt, qysh në ditët e para të gushtit 1914, në një luftë botërore midis dy blloqeve kundërshtare imperialiste, midis Gjermanisë dhe Austro-Hungarisë, nga njëra anë, dhe Anglisë, Francës dhe Rusisë, nga ana tjetër. Fuqia tjetër e madhe evropiane dhe aleatja e Tripalëshit — Italia, shpalli asnjanësinë dhe qëndroi përkohësisht jashtë luftës. Më vonë hynë në luftë edhe vende të tjera duke e rritur numrin e pjesëmarrësve në 28 shtete.

Lufta e Parë Botërore ishte një luftë imperialiste për të dy palët ndërluftuese. Ajo shpërtheu si pasojë e krizës së përgjithshme të sistemit ekonomik e politik botëror të kapitalizmit, e acarimit të kontradiktave për një ndarje të re të botës që ekzistonin me kohë midis Fuqive të Mëdha kapitaliste, e, në radhë të parë, midis Gjermanisë e Anglisë. Një nyje e mprehtë e këtyre kontradiktave që prekte drejtpërdrejt edhe Shqipërinë ishte Ballkani. Pas luftërave ballkanike këtu u ndeshën me një forcë të re synimet e vjetra ekspansioniste të Austro-Hungarisë me ato të Serbisë dhe të Rusisë që qëndronte pas saj, si dhe kontradiktat territoriale midis vetë shteteve ballkanike, kontradikta që nxiteshin nga Fuqitë e Mëdha.

Shpërthimi i Luftës së Parë Botërore pati pasoja të rënda për shtetin e pavarur shqiptar, të pakonsoliduar ende politikisht. Fuqitë e Mëdha, të cilat e kishin vënë këtë shtet nën garancinë dhe kontrollin e tyre, tani ishin në luftë me njëra-tjetrën. Ky kontroll i fuqive dhe rivaliteti midis tyre e kishin penguar në një farë mase realizimin e lakmive të veçanta të fuqive imperialiste, si të Italisë e Austro-Hungarisë, ashtu edhe të shteteve ballkanike fqinje. Por tani KNK, i përbërë nga anëtarë të fuqive ndërluftuese, u paralizua krejtësisht. Nga ana tjetër, me shpërthimin e konfliktit botëror të dy blloqet e fuqive ndërluftuese shpejtuan ta përdornin Shqipërinë secili për vete, edhe si një objekt të planeve të tyre luftarake e politike. U krijua kështu një gjendje e favorshme ndërkombëtare për shtetet fqinje që lakmonin tokat e Shqipërisë, të cilën e shfrytëzuan në fillim qeveria e Romës dhe ajo e Athinës.

Qeveria italiane kërkonte ta përdorte asnjanësinë e shpallur në fillim të luftës, si një maskë për t'u përgatitur më mirë për luftë nga pikëpamja ushtarake dhe për të pasur kohë që të hynte edhe në pazarllëqe me fuqitë e të dy blloqeve ndërluftuese. Ajo synonte kështu të siguronte prej tyre sa më shumë përfitime si shpërblim për qëndrimin e saj të favorshëm ndaj njërit ose tjetrit bllok. Përveç bashkimit të krahinave me popullsi italiane që ndodheshin ende nën Austro-Hungarinë, Italia synonte të vendosej edhe në Ballkan e të depërtonte më tej në Lindjen e Afërme. Në realizimin e këtyre synimeve ajo e shikonte Shqipërinë, për shkak të pozitës së saj gjeografike, si një kryeurë. Vëmendjen e saj e kishte tërhequr veçanërisht pozita strategjike e Vlorës, rëndësinë e së cilës për Adriatikun zëdhënësit e borgjezisë imperialiste italiane kishin filluar ta krahasonin me atë që kishte Gjibraltari për Mesdheun.

Pazarllëqet midis qeverisë së Romës dhe fuqive të dy

blloqeve kundërshtare, të cilat përpiqeshin ta bënin Italinë secila për vete, vazhduan për muaj të tërë. Ndërkaq, qeveria italiane donte të vendosej sa më parë në Vlorë për ta pasur këtë, në çdo rast në dorë, edhe në qoftë se lufta do të përfundonte pa pjesëmarrjen e saj. Për ta shpejtuar këtë pushtim dhe për ta kryer atë me miratimin e Fuqive të Mëdha ndërluftuese, qeveria e Romës gjeti shumë pretekste, e sidomos «rrezikun» që kërcënonte Vlorën nga ana e ushtrive greke që kishin pushtuar Shqipërinë e Jugut, nën maskën e lëvizjes së armatosur «vorio-epirote» dhe që në fund të shtatorit 1914 i ishin afruar Beratit. Në të vërtetë vetë qeveria greke e ftonte atë të Romës të pushtonte Vlorën, të cilën ia njihte Italisë si zonë të sajën. «Greqia dëshiron që nga kriza e tanishme të lindë një rrethanë e tillë që do t'i lejojë Italisë të vendoset në Vlorë», i deklaronte përfaqësuesit italian në Athinë kryeministri grek, Venizellua. Me këtë veprim qeveria e Athinës synonte ta ligjëronte pushtimin *de facto* të Shqipërisë së Jugut, duke marrë më parë miratimin e Italisë, si fuqia që ishte këtu më e interesuar dhe pastaj edhe atë të fuqive të tjera nënshkruese të protokollit të Firences të dhjetorit 1913. Për t'ia arritur këtij qëllimi edhe Venizellos i duhej një pretekst dhe këtë e gjeti në «pazotësinë» e qeverisë së J. Zografos për të ruajtur atje rendin publik.

Këto veprime të njëkohshme e të bashkërenduara të qeverisë italiane dhe asaj greke, që kishte shpallur gjithashtu asnjanësinë ndaj konfliktit botëror, nuk hasën në ndonjë kundërshtim nga ana e fuqive. Fuqitë e të dy grupeve ndërluftuese për të mos e hedhur Italinë në anën kundërshtare pranuan, në tetor 1914, kërkesën e saj për të pushtuar Vlorën dhe i njohën njëkohësisht Greqisë, gati po për të njëjtat arsye, pushtimin ushtarak të dy trevave të Shqipërisë së Jugut, të Korçës dhe të Gjirokastrës.

Aktivitetin e mësipërm diplomatik e pasuan veprimet ushtarake italo-greke brenda në vend. Në këtë drejtim puna për qeverinë greke ishte fare e lehtë. Asaj i mbetej vetëm të merrte disa masa që të jepnin, në dukje, përshtypjen e ripushtimit të Shqipërisë së Jugut nga ana e Greqisë. Kështu, më 27 tetor, Venizellua shpalli nga Athina se kishte kryer pushtimin e «Vorio-Epirit». Në fakt qeveria greke dërgoi në dy trevat jugore të Shqipërisë vetëm disa reparte të reja të ushtrisë së saj të rregullt. Në të njëjtën kohë «qeveria» e J. Zografos, e krijuar në shkurt 1914 nga qarqet sunduese të Athinës, u shpall tani e përmbysur po nga vetë Athina.

Më ndryshe qëndronte puna për qeverinë e Romës.

Orvatjet për ta përdorur Esat Toptanin si vegël për realizimin e planeve të saj në Vlorë nuk dhanë rezultate të menjëhershme. Me kthimin e tij në Durrës në ditët e para të tetorit, pashai toptanas nuk e zotëroi dot gjendjen. Synimi i qeveritarëve italianë për t'iu shmangur një konflikti të armatosur me shqiptarët dhe për t'u vendosur në Vlorë me sa më pak forca, u duk gjithashtu, i vështirë për t'u vënë në jetë. Personalitetet diplomatike dhe ushtarake të dërguara prej tyre në Shqipëri, për të parë nga afër gjendjen, nuk e përjashtonin një konflikt të tillë.

Rrethet patriotike shqiptare ndiqnin me shumë shqetësim si krizën e thellë politike që vazhdonte brenda vendit, ashtu edhe politikën armiqësore të shteteve fqinje. Ato i hodhën poshtë parullat demagogjike të Romës, sipas së cilave vendosja e Italisë në Vlorë do të kishte për qëllim «të ruante» vendimet mbi Shqipërinë të Konferencës së Ambasadorëve në Londër, si e vetmja fuqi nënshkruese e këtyre vendimeve që kishte mbetur asnjanëse. Duke u bërë shprehës të këtij qëndrimi patriotik e antiimperialist të masave, korrespondenti i gazetës «Dielli» në Durrës shkruante, më 15 shtator 1914, se shqiptarët e kuptojnë lodrën që lot Italia në kurrizin e tyre, se ata e shohin «fort bukur varrin që po u bën» dhe thërrasin: «poshtë politika e ndyrë italiane!». Rrethet patriotike vlonjate përpiqeshin t'i hiqnin Italisë çfarëdo preteksti për të zbarkuar. Për këtë qëllim, ato e kishin zëvendësuar për dy herë rresht flamurin turk, të ngritur atje nga krahu turkoman i forcave kryengritëse, me atë shqiptar.

Në këto kushte Italia iu shmang përkohësisht pushtimit ushtarak të Vlorës dhe më 29 tetor zbarkoi një «mision sanitar» italian, qëllimi i vërtetë i të cilit nuk ishte mjekimi i disa mijëra refugjatëve që kishin ardhur në Vlorë nga Shqipëria e Jugut për të shpëtuar prej persekutimeve të pushtuesve grekë, sikundër u tha zyrtarisht, por për të përgatitur terrenin për pushtim. Të nesërmen, më 30 tetor 1914, Italia pushtoi Sazanin, të liruar nga Greqia në qershor të atij viti.

Pas dy muajve, më 25 dhjetor 1914, kur në Shqipëri ziente konflikti i brendshëm, pas një provokacioni të kurdisur prej agjentëve të Romës, Italia pushtoi Vlorën duke zbarkuar në fillim forca të marinës luftarake dhe pas 3 ditësh forca tokësore.

Masat patriotike shqiptare, për shkak të gjendjes kaotike në të cilën ndodhej atëherë i gjithë vendi, nuk mundën të bashkoheshin e të organizonin kundër agresorëve italianë një qëndresë të armatosur.

Pushtuesit italianë vunë nën kontrollin dhe vartësinë e tyre të plotë administratën e Vlorës dhe me qëllime demagogjike ulën këtu flamurin turk e në vend të tij ngritën atë shqiptar, përkrah tringjyrëshit italian. Në të njëjtën kohë ata filluan nga arrestimet dhe internimet e patriotëve dhe shumë shpejt, siç shkruhej në letrat që i dërgoheshin atëherë nga Shqipëria dhe sidomos nga Vlora shtypit shqiptar jashtë vendit, «zunë të thonë që Vlora është e tyre, zunë ta shikojnë veten si zotërit e vendit», por në këto letra, shprehej besimi se Italia «nuk do ta përtypë dot Vlorën».

**Traktati i fshehtë i Londrës i 26 prillit 1915**

Edhe pas pushtimit të Vlorës, qeveria e Romës i vazhdoi bisedimet diplomatike me fuqitë e të dy blloqeve ndërluftuese, duke i shtuar gjithnjë e më shumë kërkesat e saj ekspansioniste territoriale. Ajo i kërkonte Austro-Hungarisë, si kusht për të ruajtur asnjanësinë deri në fund, jo vetëm tokat italiane që ishin nën perandorinë dualiste, por të pranonte edhe sovranitetin mbi ishullin e Sazanit, mbi Vlorën dhe rrethet e saj etj.

Kërkesën e mëparshme për pushtimin ushtarak italian të Vlorës, Vjena e pranoi sepse u krye nën maskën e «ruajtjes» së vendimeve të Konferencës së Ambasadorëve në Londër, çka nuk e angazhonte qeverinë austro-hungareze për veprimet që do të merreshin pas luftës. Ajo nuk do ta kishte vështirë ta largonte Italinë nga Vlora në qoftë se blloku austro-gjerman do ta fitonte luftën. Madje, sapo Italia zbarkoi në dhjetor ushtrinë e saj në Vlorë, Vjena ndërhyri pranë udhëheqësve turkomanë të kryengritjes në Shqipëri, që të mos i sillej këtij pushtimi asnjë pengesë. Për këtë, ajo kërkoi edhe ndihmën e qeverisë së Stambollit, e cila ndërmori hapa në këtë drejtim. Por në planet e perandorisë austro-hungareze Shqipëria zinte një vend të rëndësishëm si barrierë kundër depërtimit të Italisë në Gadishulllin Ballkanik dhe si pozitë strategjike për ruajtjen e rrugës detare që lidhte Adriatikun me Mesdheun. Për këto arsye ajo nguroi t'i pranonte të gjitha kërkesat e Italisë në Shqipëri.

Ndryshe qëndronte puna me fuqitë e Antantës, interesat e të cilave nuk prekeshin drejtpërsëdrejti nga kërkesat e Italisë. Prandaj Anglia, Franca dhe pastaj edhe Rusia cariste u treguan më dorëlëshuar ndaj pretendimeve italiane. Kështu, në mars 1915, kur u përgatit ushtarakisht, Italia

vendosi të dilte nga asnjanësia dhe të hynte në luftë përkrah fuqive të Antantës duke iu kërkuar këtyre të pranonin, si kundërshpërblim, kërkesat e saj në Adriatik dhe në Mesdhe. Fuqitë e Antantës i pranuan këto pretendime dhe përfunduan me Italinë një Traktat të fshehtë që u nënshkrua në Londër më 26 prill 1915.

Nga të 16 pikat që renditeshin në këtë traktat 3 prej tyre, pikat 5, 6 dhe 7 kishin të bënin me problemin shqiptar. Ato lidheshin, në njërën anë, me synimet e Italisë për ta zgjeruar sa më shumë sundimin e saj në Shqipëri, dhe, në tjetrën, me ato të fuqive të Antantës, të cilat me tokat e Shqipërisë kërkonin të kënaqnin njëkohësisht edhe lakmitë ekspansioniste të Serbisë e Malit të Zi, që luftonin prej disa muajsh në anën e tyre, si edhe ato të Greqisë asnjanëse, për ta tërhequr edhe këtë në bllokun e tyre.

Sipas pikës 5 të Traktatit (në të cilën bëhej fjalë edhe për krahinat dhe ishujt dalmatinë) bregdeti shqiptar, prej derdhjes së Bunës në veri e deri në derdhjen e Drinit në jug, duke përfshirë edhe portin e Shëngjinit, parashikohej t'i kalonte Serbisë dhe Malit të Zi. Në bazë të pikës 6 Vlora, ishulli i Sazanit si edhe një trekëndësh toke mjaft i gjerë, kufijtë e të cilit caktoheshin vetëm në vija të përgjithshme, do t'i kalonin Italisë nën sovranitetin e plotë të saj. Ky trekëndësh në veri dhe lindje të tij do të kishte për kufi lumin Vjosë, kurse kufiri i tij jugor do të nisej nga Vjosa, në afërsitë e Tepelenës, e do të dilte në Himarë, nëpërmjet Kurveleshit.

Sipas pikës 7 Italia detyrohej të mos e kundërshtonte dëshirën eventuale të Francës, Anglisë dhe të Rusisë që pjesët veriore dhe jugore të Shqipërisë të ndaheshin midis Malit të Zi, Serbisë dhe Greqisë. Këtë ndarje Italia zotohej ta pranonte me një kusht: po të merrte tokat në Adriatikun verior e lindor si edhe krahinën e Vlorës, siç parashikoheshin në pikat 4, 5 dhe 6 të Traktatit dhe në qoftë se në Shqipërinë e Mesme formohej një shtet shqiptar i cunguar, autonom dhe i neutralizuar. Në këtë mënyrë ndarjen e Shqipërisë me fqinjët ballkanikë qeveria italiane e lidhi me plotësimin e kërkesave të saj në tokat austro-hungareze të Adriatikut. Përveç kësaj, i ashtuquajturi shtet shqiptar në marrëdhëniet diplomatike me botën e jashtme, do të përfaqësohej nga Italia, domethënë do të vihej nën protektoratin italian.

Traktati i Londrës ishte rezultat i një pazarllëku imperialist. Katër fuqitë nënshkruese të tij merrnin nëpër këmbë të drejtat sovrane të popullit shqiptar; ato shkelnin hapur pavarësinë dhe tërësinë tokësore të shtetit shqiptar

**COPËTIMI I SHTETIT SHQIPTAR SIPAS TRAKTATIT TË FSHEHTË TË LONDRËS**



të njohur prej tyre gati dy vjet më parë, me vendimet e 29 korrikut 1913 të Konferencës së Ambasadorëve. Me nënshkrimin e këtij Traktati, në rast se fitonin fuqitë e Antantës, krijoheshin premisa për copëtimin e krejt Shqipërisë dhe të zhdukjes së pavarësisë së saj.

Pas nënshkrimit të Traktatit të fshehtë të Londrës Italia e denoncoi traktatin e aleancës me fuqitë qendrore dhe më 23 maj 1915 i shpalli luftë Austro-Hungarisë. «Italia demokratike revolucionare, domethënë borgjeze revolucionare që flaku zgjedhën e Austrisë, — shkruante V.I.Lenini ato ditë, — Italia e kohërave të Garibaldit po shndërrohet përfundimisht përpara syve tanë në një Itali që shtyp popuj të tjerë, ... në një Itali me një borgjezi brutale, tmerrësisht reaksionare dhe të ndyrë, së cilës i kullojnë jargët nga kënaqësia se edhe atë e pranuan në ndarjen e presë»[1].

**Programi politik i lëvizjes kombëtare**

Përmbajtja e Traktatit të Londrës mbeti e fshehtë, siç parashikohej në pikën 16 të tij, por shtypi dhe personalitete politike të huaja nuk reshtën së shkruari e së foluri mbi synimet e fuqive për copëtimin e Shqipërisë dhe zhdukjen e pavarësisë së saj. Por edhe në këto çaste të vështira rrethet patriotike shqiptare nuk e humbën perspektivën; ato morën masa për riorganizimin e lëvizjes kombëtare dhe për të caktuar programin e saj politik në përshtatje me detyrat e kohës. Në Shkodër, ku ishte grumbulluar një pjesë e mirë e personaliteteve politike nga krahinat e ndryshme të vendit, u formua një komitet i fshehtë mbi bazën e atij që ishte ngritur në Durrës në verën e vitit 1914. Në të bënin pjesë Eshref Frashëri, Sotir Peci, Ali Shefqeti, Hoxha Kadriu dhe më vonë Bajram Curri, Bajram Fevziu etj. Komiteti krijoi degët e veta në qytetet kryesore të vendit. Në Shkodër u krijua gjithashtu klubi «Lidhja Kombëtare».

Komitete të reja kombëtare u krijuan edhe jashtë Shqipërisë. Me nismën e Themistokli Gërmenjit, njërit prej patriotëve më aktivë, i cili me fillimin e luftës kishte shkuar në Rumani e pastaj në Bullgari, u krijua në Bukuresht e Sofje komiteti me emrin «Lidhja Kombëtare». Një grup i veçantë u formua edhe në Zvicër, i cili vazhdoi të punonte gjatë luftës.

---

1) V. I. Lenin. *Veprat*, vëll. 21, f. 390.

Të gjitha këto organizata patriotike dhe të tjera, si Federata «Vatra» në ShBA, dolën me një program politik pak a shumë të përbashkët. Sigurimi i pavarësisë politike të Shqipërisë të shpallur në nëntor 1912 dhe ruajtja e tërësisë tokësore të shtetit shqiptar të caktuar nga Konferenca e Ambasadorëve në Londër ishte detyrë e parë kryesore që ata caktuan në platformën e tyre politike. Përveç luftës për të siguruar fitoret e mësipërme të arritura më 1912-13 dhe të sanksionuara në arenën ndërkombëtare, ato përcaktuan si detyrë të dytë të rëndësishme, rishikimin në dobi të shtetit shqiptar, të kufijve të 1913-s, duke përfshirë brenda tyre edhe ato krahina me popullsi shqiptare që kishin mbetur jashtë si rezultat i vendimeve të forumeve të mëparshme ndërkombëtare. Zëdhënëse të këtij programi dhe njëkohësisht të propagandës për bashkimin rreth tij të masave popullore, u bënë gazetat «Populli» e Mustafa Qullit dhe «Lidhja Kombëtare» e Nikolla Ivanajt, që dilnin në Shkodër, «Dielli» i Federatës «Vatra» dhe «Koha» e Mihal Gramenos, që botoheshin në ShBA, revista «Biblioteka Zëri i Shqipërisë» që e nxirrnin Themistokli Gërmenji me shokët e tij në Sofje etj.

Rrethet e ndryshme patriotike, gjetën një gjuhë të përbashkët lidhur me kërkesat kombëtare por midis tyre kishte mosmarrëveshje kur vinte puna për orientimin politik në arenën ndërkombëtare. Një pjesë anonin nga fuqitë qendrore. Duke qenë në luftë me Serbinë dhe Malin e Zi që kishin aneksuar toka të gjera shqiptare, këto fuqi jepnin më tepër shpresa për kthimin e këtyre tokave atdheut. Rrethe të tjera, në fillim të pakta, anonin nga fuqitë e Antantës, fitoren e të cilave e shikonin më të mundshme. Ato u rritën disi me futjen e ShBA në luftë, më 1917. Por mendimi më i drejtë dhe shumë më i përhapur qe ai për të mbajtur qëndrim asnjanës ndaj konfliktit botëror. Ky qëndrim diktohej jo vetëm nga vendimi i Konferencës së Ambasadorëve që e kishte shpallur Shqipërinë asnjanëse, por dhe nga fakti që të dy blloqet imperialiste ndërluftuese kishin qëllime grabitqare ndaj Shqipërisë. Populli shqiptar pra nuk mund ta lidhte fatin e vendit të tij me luftën e asnjërit nga këto blloqe. Asnjanësia në konfliktin botëror, sipas tyre, do t'i jepte lëvizjes kombëtare mundësi të mbronte më mirë kërkesat e veta, pavarësisht nga rezultati i luftës.

Pikëpamje të ndryshme ekzistonin edhe në lidhje me rolin e shtresave shoqërore në luftën për mbrojtjen e të drejtave kombëtare. Rrethet e patriotëve demokratë, ndër të cilët Themistokli Gërmenji pati një rol të rëndësishëm, kërkonin që të nxirreshin mësime nga ngjarjet politike të zhvi-

lluara në Shqipëri gjatë viteve të fundit, sidomos gjatë kryengritjes së viteve 1914-15, në mënyrë që shteti i ardhshëm shqiptar të jetonte e të konsolidohej. Për Th. Gërmenjin këto ngjarje kishin vënë në dukje edhe urrejtjen e fshatarësisë kundër çifligarëve, të cilët kërkonin, siç shkruante ai, «një Shqipëri vetëm për veten e tyre», dhe vazhdonin kështu të losnin rolin e tyre antikombëtar. Duke parë te pashallarët dhe bejlerët shqiptarë shkakun e brendshëm kryesor të fatkeqësive që kishin rënë mbi Shqipërinë në ato vite, Th. Gërmenji kërkonte që ata të demaskoheshin e të izoloheshin politikisht nga Lëvizja Kombëtare Shqiptare kështu që kjo të vihej mbi baza shoqërore më të qëndrueshme, ndryshe «Shqipëria përsëri do të pësojë edhe një herë atë që pësoi këta dy vjetët e fundit», shkruante ai.

Th. Gërmenji ishte për bashkimin e të gjithë shqiptarëve pa dallim feje në një front të përbashkët. Ai e kuptonte se ndryshe nuk mund të çlirohej vendi dhe as të ngrihej dhe të forcohej pas luftës një shtet i pavarur shqiptar. Por ishte për një bashkim të vërtetë, luftarak, në të cilin të përfshiheshin ato forca shoqërore, patriotike e përparimtare, që ishin të gatshme të sakrifikonin gjithçka për interesat e larta të atdheut. Një bashkim formal «të përgjithshëm» të përbërë nga forca heterogjene, me interesa ekonomike e shoqërore diametralisht të kundërta, ai e quante jo vetëm të pamundur, por edhe të dëmshëm, sepse do të shkatërrohej që në goditjen e parë. Prandaj Th. Gërmenji kërkonte të mos përsëritej edhe një herë aleanca e elementëve përparimtarë borgjezë me çifligarët, që u krijua në kohën e regjimit të Vidit, por të krijohej një aleancë e re, ajo me fshatarësinë kundër çifligarëve.

Th. Gërmenji kërkonte që demaskimi i çifligarëve të mos përqëndrohej vetëm kundër njerit prej tyre, Esat Pashë Toptanit, siç bënin atëherë rrethet kombëtare dhe shtypi i tyre, por të bëhej kundër gjithë klasës së çifligarëve sepse, siç nënvizonte ai «Esati vetë s'mund të bënte asgjë». Th. Gërmenji nuk pajtohej me kritikën që i bënte Mihal Turtulli, i cili e akuzonte nga Zvicra se, duke goditur bejlerët, ai bënte lojën e përçarjes dhe jo të bashkimit. Patriotët demokratë kërkonin një bashkim të popullit, të vegjëlisë, të «opingës», siç shpreheshin Th. Gërmenji, M. Gramenoja etj., e cila do të luftonte deri në fund si për shpëtimin kombëtar të Shqipërisë, ashtu edhe për përparimin e saj ekonomik e shoqëror.

Duke kërkuar demaskimin e çifligarëve si klasë Th. Gërmenji me shokët e tij në komitetin «Lidhja Kombëtare» të

Sofjes, synonin që udhëheqja e Lëvizjes Kombëtare Shqiptare të përqëndrohej në duart e elementëve patriotë e përparimtarë dhe në mbarim të konfliktit botëror të ngrihej në Shqipëri një shtet demokratik pa pashallarë e bejlerë, për konsolidimin e të cilit nuk do të mungonte mbështetja e gjithanshme e masave të gjera punonjëse, në radhë të parë e fshatarësisë. Por, në kushtet e Luftës Botërore, lufta antifeudale e rretheve të përparuara demokratike mbeti tepër e kufizuar si për arsye të dobësisë së borgjezisë dhe të karakterit konservator të saj, ashtu edhe për shkak të rrezikut të jashtëm.

**Lufta kundër pushtimit serb dhe malazez të Shqipërisë Qendrore dhe Veriore**

Me shpërthimin e konfliktit botëror Serbia e pastaj edhe Mali i Zi ndërmori një luftë të vështirë kundër imperializmit austro-hungarez. Megjithatë, qeveritë e këtyre vendeve nuk hoqën dorë nga synimet për ekspansion të mëtejshëm në tokat shqiptare dhe e quajtën çastin e volitshëm për të realizuar pretendimet e tyre të njohura: e para, të dilte në detin Adriatik, e dyta, të pushtonte Shkodrën. Si pretekst gjetën kërcënimin që gjoja u vinte nga lëvizjet në Shqipëri dhe nevojën për «të siguruar» krahët e ushtrisë së tyre.

Fuqitë e Antantës nuk i pranuan kërkesat e Serbisë dhe të Malit të Zi për të hyrë në Shqipëri as në muajt e parë të konfliktit botëror, as në fillim të vitit 1915, kur u përsëritën me rastin e pushtimit të Vlorës nga ana e Italisë. Ato parashikonin se marshimi në tokën shqiptare do të ndeshte në qëndresën e popullsisë vendase dhe do të gozhdonte kështu forca ushtarake serbe e malazeze, të nevojshme për frontin austriak. Ky kishte rëndësi të veçantë për fuqitë e Antantës. Për këtë arsye, ato i këshilluan qeveritë serbe e malazeze të mos nguteshin, pasi «rregullimet» tokësore në favorin e tyre vareshin nga fitorja e luftës. Pushtimi i tokave shqiptare do të ngjallte, nga ana tjetër, edhe pakënaqësinë e aleates së ardhshme, Italisë, e cila përpiqej të kishte monopolin në zgjidhjen e problemit shqiptar. Përveç kësaj, Franca dhe veçanërisht Anglia, nuk ishin të interesuara në zgjerimin e tepëruar tokësor të Serbisë, si përçuese e ndikimit të Rusisë në Ballkan.

Por ngurimit të Pashiqit për të vepruar hapur në Shqipëri i dha fund nënshkrimi i Traktatit të fshehtë të Londrës,

përmbajtja e të cilit u muar vesh nga rrethet qeveritare të Serbisë qysh në fillim të muajit maj dhe nuk u prit mirë prej tyre. Zgjerimi i Italisë imperialiste në tokat sllave të Adriatikut verior e lindor, që parashikohej në këtë traktat, cënonte planet e borgjezisë serbe, e cila synonte të bashkonte sllavët e jugut në një shtet të vetëm nën drejtimin e saj. Me Traktatin e Londrës, perëndonte gjithashtu, ëndrra e borgjezisë serbe për daljen në Adriatik nëpërmjet Shqipërisë së Mesme. Për këto arsye qeveria e Beogradit vendosi ta pushtonte atë dhe të dilte në Durrës, duke i vënë kështu aleatët përpara një fakti të kryer ose, në fund të fundit, të forconte aty pozitat shumë të tronditura të aleatit të vet, E. Toptanit.

Për kryerjen e këtij agresioni qeveritarët serbë nisën të grumbullonin në fillim të muajit maj, forca të rëndësishme në Prizren dhe më shumë në sektorët e Ohrit dhe të Dibrës, prej nga hynë në Shqipërinë e Mesme dhe shtypën atje lëvizjen kryengritëse. Forcat pushtuese serbe arritën deri në afërsitë e Durrësit (në Kavajë), duke e shpëtuar E. Toptanin nga rrethimi. Për shkak të protestave energjike të Italisë serbët nuk u futën brenda në qytet. Forcat serbe që hynë nga ana e Prizrenit arritën deri në Orosh ku vranë patriotin Ded Gjo Luli dhe u dhanë mundësinë forcave esatiste të ndërmerrnin një ekspeditë edhe në krahinën e Mirditës.

Nënshkrimi i Traktatit të Londrës të 26 prillit 1915 dhe hyrja e Italisë në luftë vunë në lëvizje edhe rrethet sunduese të Malit të Zi, që donin të pushtonin Shqipërinë Veriore dhe sidomos Shkodrën, «ëndrrën e shenjtë të gjithë jetës së tij», siç thoshte me marrëzi mbreti Nikolla. Deri në ditët e para të qershorit 1915 qeveria malazeze ishte tërhequr përpara presionit të qeverive të Antantës. Por duke parë se të gjitha shtetet e tjera fqinje të Shqipërisë si Greqia, Italia, Serbia i kishin shkelur vendimet e Londrës, edhe Mali i Zi vendosi të merrte pjesën që i «takonte».

Trupat malazeze hynë në Shqipërinë Veriore nga disa drejtime. Më 8 qershor 1915 dy kolona të këtyre trupave kaluan kufirin, njëra nga ana e Gucisë, tjetra nga ana e Gjakovës. Ato ndeshën në qëndresën e armatosur të malësorëve të Gashit e Krasniqes, të cilët e sprapsën për tri ditë rresht kolonën që vinte nga Gjakova. Vetëm pasi e shtypën këtë qëndresë, që u shkaktoi agresorëve shumë të vrarë e të plagosur, ata mundën të zbrisnin në Shalë. Më 10 qershor forca të tjera të armatosura malazeze pasi pu-

shtuan krahun e djathtë të Bunës dhe Malin e Taraboshit e rrethuan Shkodrën dhe e pushtuan atë më 27 qershor.

Popullsia e qytetit e rrethuar për shumë ditë, e lënë pa organizim dhe drejtim për shkak të përçarjes që ekzistonte në qarqet politike shkodrane, ndër të cilat kishte bërë punën e vet edhe veprimtaria minuese e fuqive të huaja, nuk arriti të organizonte kundër këtyre forcave ndonjë qëndresë të armatosur. Por malësorët shqiptarë nuk i hodhën armët dhe qëndresën që nisën në Gash, ata e vazhduan deri sa pushtuesit malazezë qëndruan në Shqipërinë e Veriut, në janar të vitit 1916.



Mustafa Qulli

Vendi i qëndresës kryesore u bë Malësia e Shalës, ku qysh në muajin korrik u asgjësuan postkomandat armike dhe u rrethua një brigadë e tërë e pushtuesve malazezë, për shpëtimin e së cilës u dërguan forca të tjera më të mëdha. Vetëm më 7 korrik këto forca patën mbi 100 të vrarë. Kjo qëndresë vazhdoi pa ndërprerje edhe në muajt e mëvonshëm, ndonëse nuk u përhap në të njëjtën kohë në të gjitha malësitë.

Fuqitë e Antantës dhe Italia nuk e njohën pushtimin malazez të Shqipërisë Veriore dhe për këtë arsye përfaqësuesit e tyre në Shkodër nuk mbajtën lidhje zyrtare me pushtuesit. Por kjo masë nuk i pengoi qeveritarët e Cetinës të shpërndanin administratën ekzistuese të vendit dhe ta zëvendësonin atë me administratën e tyre, në krye të së cilës vunë një guvernator malazez; ata filluan menjëherë nga ndjekjet dhe internimet dhe vranë shumë aktivistë të lëvizjes patriotike shqiptare si Çerçiz Topullin, Mehmet Shpendin, Mustafa Qullin, Isa Boletinin etj.

**Shndërrimi i Shqipërisë në një shesh të luftës imperialiste**

Pushtimi i tokave të Shqipërisë prej ushtrive serbe e malazeze vazhdoi për pak kohë. Propozimet e vakëta për zgjerim territorial që Antanta i bëri qeverisë bullgare për ta tërhequr këtë pas vetes, nuk dhanë rezultat. Meqenëse fuqitë qëndrore i premtuan një shpërblim më të madh, qeveria e Sofjes nënshkroi me këto fuqi në fillim të shtatorit 1915 një marrëveshje të fshehtë dhe në tetor të po atij viti i shpalli luftë Serbisë. Të vëna në mes dy frontesh, austro-gjermanëve dhe bullgarëve, ushtritë serbe u thyen keqas dhe pas tyre edhe ato malazeze. Atyre nuk mundën t'u vinin në ndihmë as forcat e Antantës që zbarkuan në Selanik në tetor 1915 ku formuan «Armatën e Lindjes». Qeveria e Malit të Zi në janar 1916 nënshkroi kapitullimin. Ushtria serbe, e raskapitur, u tërhoq nëpërmes tokës së Shqipërisë. Prej skelave shqiptare të Shëngjinit, Durrësit dhe Vlorës ajo u dërgua, gjatë tremujorit të parë të vitit 1916, në Korfuz dhe prej andej në frontin e ri të Selanikut, që ishte hapur nga fuqitë e Antantës kundër bllokut qëndror.

Në ndjekje të ushtrisë serbe hynë në Shqipëri, në janar 1916, ushtritë austro-hungareze. Ato pushtuan, me radhë Shkodrën, Tiranën, Elbasanin dhe në shkurt Durrësin ku ndeshën me një brigadë të ushtrisë italiane, të cilën qeveria e Romës e kishte dërguar atje muajt e fundit jo aq për të ndihmuar ushtrinë serbe gjatë tërheqjes, siç u tha publikisht, se sa për ta pasur edhe Durrësin, për çdo rast të papritur në dorën e saj. Në Elbasan forcat austro-hungareze u takuan me ato bullgare që kishin pushtuar këtë qytet në mesin e shkurtit. Prej Shqipërisë së Mesme një pjesë e trupave austro-hungareze zbriti në jugperëndim dhe qëndroi në krahun e djathtë të derdhjes së Vjosës, ku u vendos vija e frontit me ushtrinë italiane. Kolona të tjera arritën në jug të Beratit dhe u shtrinë deri në Pogradec. Këtu u vendos kufiri me pushtuesit grekë.

Bashkë me ushtritë italiane u largua nga Durrësi edhe E.Toptani. Në fillim ai shkoi në Itali, por qeverisë së Romës pashai toptanas nuk i hynte më në punë, sepse ishte afruar më tepër me dy rivalët e saj ballkanikë, veçanërisht me Serbinë, dhe ishte demaskuar plotësisht nga Lëvizja Kombëtare Shqiptare. I braktisur nga Italia, E. Toptani shkoi në Francë, qeveria e së cilës, për arsye të kontradiktave që kishte me atë të Romës për Ballkanin, i hodhi dorën dhe në gusht 1916 e dërgoi në Selanik. Këtu e vendosi Esati edhe selinë e «qeverisë» së tij. Në Selanik u sollën edhe rreth 600 mercenarë që kishin pasuar Esatin e që

ishin vendosur në Itali. Këto banda, të komanduara nga sheh Hamdi Rubjeka, Osman Bali, Nel Hoxha etj., u dërguan më vonë në afërsitë e kufirit shqiptar dhe pastaj brenda tij për të luftuar kundër forcave të bllokut qendror.

Qeveria bullgare, me rastin e pushtimit të disa krahinave të Shqipërisë së Mesme e Lindore, kërkonte të vendosej përfundimisht në këto vise dhe të shtrinte ndikimin e vet edhe në pjesën tjetër të Shqipërisë. Për këtë qëllim, ajo formoi edhe një qeveri të përkohshme «shqiptare», në krye të së cilës u vu aventurieri Basri Beu, mysliman bullgar, i vetëquajturi Dukagjin. Por ndikimi i tij në Shqipëri, njoftonte në mars 1916 shtabi i ushtrisë bullgare, ishte «shumë i vogël, pothuajse hiç», dhe shqiptarët «mbajnë kundrejt tij një qëndrim armiqësor dhe te ai shikojnë njeriun e paguar nga qeveria jonë».

E kundërshtuar nga aleatja e saj Austro-Hungaria, që ndiqte synimet e veta ekspansioniste në Shqipëri, qeveria bullgare u detyrua t'i tërhiqte forcat e saj nga brendia e krahinave shqiptare (Elbasani) duke ua lënë atë ushtrive austro-hungareze. Bullgarët vazhduan të qëndronin për një kohë në malësitë e Mokrës dhe në Pogradec.

Shtrirja e thellë në Gadishullin Ballkanik e forcave të armatosura të dy fuqive të bllokut qendror, e keqësoi gjendjen e forcave të Antantës në këtë sektor. Si pasojë e zgjerimit edhe të veprimtarisë së nëndetseve gjermano-austriake, furnizimi i «Armatës së Lindjes», me anën e Selanikut, u vështirësua. Përveç kësaj, në Greqi kishte filluar një luftë e madhe politike në lidhje me qëndrimin ndaj konfliktit botëror. Një pjesë e borgjezisë greke pasonte E.Venizellon, i cili kërkonte ta fuste Greqinë në luftë përkrah Antantës, kurse pjesa tjetër mbretin Kostandin, që anonte nga fuqitë e bllokut qendror dhe që ishte për ruajtjen e asnjanësisë. Trupat mbretërore greke, që ndodheshin në Shqipërinë e Jugut, kishin vendosur lidhje me autoritetet austriake të pushtimit në dëm të ushtrive të Antantës.

Kjo gjendje politike në Greqi e bënte të pasigurt si krahun e majtë të «Armatës së Lindjes» ashtu edhe prapavijën e ushtrisë italiane në Vlorë. Lindi kështu nevoja e një rruge më të sigurt që të lidhte fuqitë perëndimore të Antantës dhe Italinë me frontin e Selanikut. Rruga më e përshtatshme për këtë qëllim ishte ajo që kalonte nga Saranda nëpërmjet Kalibaqit dhe Korçës në Selanik, d.m.th. nëpërmjet Shqipërisë së Jugut të pushtuar nga ushtria greke.

Nismën për hapjen e kësaj rruge e morën ushtritë italiane dhe ato franceze. Trupat italiane pasi shtinë më

## ZONAT E SHTRIRJES SË PUSHTUESVE NË TERRITORET E SHTETIT SHQIPTAR GJATË LUFTËS I BOTËRORE (JANAR 1917)



parë në dorë pothuajse gjithë krahinën e Vlorës, Himarën dhe Tepelenën, në muajt shtator e tetor 1916 e shtrinë pushtimin e tyre në Gjirokastër, Sarandë, Përmet dhe pak më vonë edhe në Leskovik, duke dëbuar prej andej forcat greke.

Me këto veprime ushtarake qeveria e Romës godiste edhe masat e shpejtuara të qeverisë së Athinës, e cila kishte vendosur, qysh në fillim të vitit 1916, t'i quante deputetët e «Vorio-Epirit» si pjesë e pandarë e parlamentit grek, ndërsa shtypi njoftonte nënshkrimin e një dekreti mbretëror që bashkonte Korçën dhe Gjirokastrën me mbretërinë helenike. Qeveria italiane donte kështu të shtinte vetë në dorë ato treva të shtetit shqiptar, aneksimi i të cilave nga fqinjët ballkanikë ishte kushtëzuar, në Traktatin e fshehtë të Londrës, nga avantazhet që do të siguronte më parë vetë Italia në mbarim të luftës, në kohën e traktateve të paqes.

Pothuajse në të njëjtën kohë me lëvizjen e ushtrisë italiane, reparte të ushtrisë franceze të «Armatës së Lindjes» përparuan nga perëndimi në drejtim të kufijve të Shqipërisë dhe në tetor 1916 pushtuan Korçën, duke u shtrirë më vonë në Gorë dhe në Opar. Lidhja e drejtpërdrejtë midis trupave franceze dhe atyre italiane u vendos në Qafën e Qarit, në fillim të vitit 1917, pasi ushtritë italiane pushtuan edhe Ersekën.

Me pushtimin e Shqipërisë së Jugut nga ana e ushtrive italiane dhe franceze e gjithë Shqipëria u kthye në një fushë të luftës imperialiste. Fronti midis ushtrive të dy grupeve ndërluftuese shtrihej përafërsisht në vijën Vlorë--Berat-Pogradec, e cila mbeti e pandryshuar pothuajse deri në mbarim të luftës.

**Krahina «autonome» e Korçës — sukses i lëvizjes kombëtare**

Kur ushtritë austro-hungareze e bullgare pushtuan toka të Shqipërisë, Themistokli Gërmenji bashkë me disa bashkatdhetarë u kthye në Shqipëri dhe u vendos në afërsi të Korçës, në fillim në Pogradec, që ndodhej në zonën e ushtrisë bullgare. Këtu ai krijoi çeta të armatosura, të cilat bashkëpunuan me çetat e formuara më vonë nga Sali Butka dhe që u përkrahën nga austro-hungarezët. Të dy këta udhëheqës kishin si qëllim fillestar të përzinin pushtuesit grekë nga Shqipëria e Jugut dhe, duke shfrytëzuar kontradiktat e fuqive, të pengonin kështu orvatjet aneksuese të qeverisë së Athinës.



Themistokli Gërmenji

Th. Gërmenji në fillim, si u nis nga Sofja, shpresonte se fuqitë qendrore do ta përkrahnin për të realizuar qëllimet e tij, që ishin njëkohësisht edhe ato të të gjithë patriotëve. Por ndodhi e kundërta. Ato nuk lejuan që të goditeshin nga forcat shqiptare miqtë e tyre, grekët kostandinistë që ndodheshin në Korçë. Për më tepër, të dy fuqitë e bllokut qëndror dhe sidomos Gjermania, që luante rolin kryesor në këtë bllok, po tregoheshin të gatshëm t'ia linin Shqipërinë e Jugut Greqisë monarkiste të Kostandinit.

Në këto kushte të dy udhëheqësit e lëvizjes së armatosur në trevën e Korçës, e në radhë të parë Th. Gërmenji, vendosën t'ia arrinin qëllimit duke shfrytëzuar rastin e shtrirjes në këtë krahinë të ushtrisë franceze, kundërshtare e kostandinistëve. Për hedhjen e këtij hapi ata morën zemër edhe nga qëndrimi patriotik e gjithnjë më i vendosur i popullsisë së krahinës. Fshatarësia rreth Korçës ku Th. Gërmenji, si një nga flamurtarët kryesorë të lirisë gëzonte simpati të madhe, ishte bërë baza mbështetëse e çetave të tij të armatosura. Për mbajtjen e këtyre çetave nuk mungoi as kontributi në të holla i patriotëve nga qyteti i Korçës, me të cilët ai mbante lidhje. Madje, Th. Gërmenji kishte hyrë vetë disa herë fshehurazi në qytet dhe kishte vënë re me kënaqësi se qëllimi i tij për vendosjen në Korçë të një administrate vendëse shqiptare, duke dëbuar prej andej atë të pushtuesve grekë, po gjente mbështetje gjithnjë e më të madhe.

Kështu, me t'u vendosur francezët në Korçë, një komision korçarësh në emër të popullsisë së krahinës, u kërkoi atyre largimin e grekëve dhe ngritjen e një administrate shqiptare. Komandanti francez, me pretekstin se nuk donte të përzihej në çështje politike, nuk i mori ato parasysh. Ata dëbuan prej andej kostandinistët dhe administri-

min e qytetit e kaluan në dorën e aleatëve të tyre, venizelistëve grekë, kryetari i të cilëve, Venizellua, kishte ngritur në Selanik, në shtator 1916, një qeveri të përkohshme greke, nën mbrojtjen e fuqive të Antantës, kundër qeverisë mbretërore të Athinës. Venizellua dërgoi në Korçë si prefekt edhe një nga anëtarët e qeverisë së tij, Argjiropullin, të shoqëruar nga një batalion ushtarësh. Në këto kushte, patriotët shqiptarë i drejtuan armët e tyre edhe kundër francezëve, si përkrahës të grekëve venizelistë.

Luftimet e armatosura që u zhvilluan në fund të tetorit dhe në fillim të nëntorit 1916 u treguan autoriteteve franceze të pushtimit, se forcat shqiptare ishin të rëndësishme dhe se grekët, si të huaj në atë vend, nuk mund t'u hynin në punë. Komanda franceze, e vënë në dijeni nga rrethet patriotike korçare se çetat shqiptare i kishin marrë armët për t'i shërbyer vendit të tyre dhe jo fuqive të bllokut qendror, me të cilat, për më tepër, kishin mosmarrëveshje të thella, u bind se mund ta neutralizonte qëndresën e armatosur po të pranonte kërkesat e tyre kombëtare. Mbi këtë bazë u pajtuan, përkohësisht, interesat e të dy palëve.

Francezët ishin të interesuar, në radhë të parë, të kishin qetësi në prapavijat e tyre, të shuanin, siç shpreheshin ata, këtë «vatër zjarri» dhe pastaj ta përdornin atë mundësisht për qëllimet e veta. Dhe kjo qetësi mund të vendosej vetëm prej shqiptarëve dhe vetëm me dëbimin e grekëve. Për këtë arsye komandanti francez i zonës së Korçës, koloneli Dekuan (Descoins), sipas udhëzimeve të komandës së «Armatës së Lindjes», vendosi të largonte nga Korça edhe venizelistët grekë dhe hyri në bisedime me udhëheqësit e lëvizjes shqiptare. Rreth këtij fakti më vonë, në shënimet e tij, ai do të shkruante: «Për të shpëtuar nga rreziku i komprometimit të gjendjes sonë në Korçë, ne duhej të bënim për popullsinë e vendit diçka më shumë nga sa kishim bërë deri atëherë, ne duhej të bënim diçka që popullsia shqiptare të lidhej me ne në mënyrë të pakundërshtueshme dhe përfundimtare. Po të shpallej pavarësia e Korçës, shteti i ri do të merrte pjesë përkrah nesh, gjë që do të lejonte të mbahej një hapësirë e gjerë e vendit me një minimum ushtarësh francezë».

Patriotët shqiptarë e njihnin qëndrimin jodashamirës që kishte mbajtur më parë qeveria e Parisit ndaj problemit shqiptar në përgjithësi dhe ndaj krahinës së Korçës në veçanti. Por me dëbimin nga Korça të shovinistëve grekë, që ata i quanin «armiqtë më të këqinj», synonin të siguronin, qoftë edhe nën pushtimin e huaj francez, të cilin e quanin të përkohshëm, një administratë shqiptare, një bër-

thamë të shtetit shqiptar. Kjo do të shërbente si mbështetje për lëvizjen kombëtare dhe do të krijonte kushte më të përshtatshme për të goditur orvatjet që bënin grekët shovinistë për aneksimin e Shqipërisë së Jugut. I shtyrë nga këto konsiderata, Th. Gërmenji u shkëput përfundimisht nga politika e fuqive qendrore. Në marrëveshje me të, Sali Butka vazhdoi të qëndronte në zonën austro-hungareze të pushtimit dhe të bashkëpunonte me fuqitë qendrore me qëllim që të ndodhej edhe në këtë anë një forcë e armatosur shqiptare, e cila, në rast kombinimesh të reja politike ndërkombëtare, të përdorej për interesat e vendit.

Më 10 dhjetor 1916 koloneli Dekuan nënshkroi me përfaqësuesit e Korçës një protokoll, sipas të cilit qyteti i Korçës me rrethet Bilisht, Kolonjë, Gorë dhe Opar, formonin një krahinë «autonome», që do të administrohej nga shqiptarët, nën «mbrojtjen» e autoriteteve ushtarake franceze. Administrimi i krahinës i besohej një këshilli administrativ të përbërë prej 14 vetësh, i cili do të kishte në dispozicion të tij xhandarmërinë për të mbajtur rregullin. Njëkohësisht, krijoheshin reparte lëvizëse të xhandarmërisë shqiptare për të ruajtur «pavarësinë e territorit dhe lirinë e banorëve të tij», si dhe reparte të rregullta vullnetarësh, që në rast nevoje do të përdoreshin nën urdhrat e komandës franceze. Gjuha zyrtare do të ishte shqipja dhe flamuri i krahinës autonome do të ishte ai shqiptar. Komandanti i përgjithshëm i «Armatës së Lindjes», gjenerali francez M. Seraj (Muarice Sarrail) i pyetur mbi këtë çështje nga Ministria franceze e Punëve të Jashtme, përgjigjej: «Korça deshi të ishte e pavarur dhe e tillë u bë. Qysh atëherë në këtë krahinë mbretëron qetësia».

Th. Gërmenji mbajti detyrën e përgjegjësit të policisë; megjithatë, në veprimtarinë e këshillit administrativ ai luante rolin kryesor. Administrata e krahinës përpunoi rregulloret për administrimin publik, për atë të financave, të arsimit, të policisë, hartoi buxhetin e krahinës «autonome» të Korçës etj. Një kujdes i posaçëm iu kushtua problemeve ekonomike të krahinës, sidomos zhvillimit të arsimit kombëtar. Shkollat në gjuhën greke u mbyllën dhe u hapën shkolla në gjuhën e vendit. Në krahinën e Korçës u çelën 60 shkolla fillore shqiptare dhe një shkollë e mesme. Këto veprime gjetën përkrahjen e plotë të masave popullore brenda vendit dhe të rretheve patriotike që ndodheshin jashtë tij.

Krahina «autonome» e Korçës, ishte një sukses i rëndësishëm i luftës çlirimtare të patriotëve shqiptarë. Me largimin e pushtuesve grekë dhe me ngritjen e krahinës



Korçë, 10 dhjetor 1916: Shpallja e krahinës «autonome» dhe ngritja e flamurit

«autonome», jo vetëm që u pranua nga pushtuesit francezë karakteri etnik shqiptar i popullsisë së trevës, por u krijuan edhe kushte të përshtatshme për të luftuar më me forcë pretendimet shoviniste greke mbi Shqipërinë e Jugut, për t'i bashkuar edhe më fort masat popullore dhe për të organizuar më mirë qëndresën e tyre kundër një agresioni të ri nga ana e forcave të armatosura greke.

Fitorja e 10 dhjetorit në Korçë ndeshi menjëherë në kundërshtimin e reaksionit të huaj, dhe pushtuesit france-

zë, pas një periudhe kohe gati njëvjeçare, filluan t'i shkelnin të drejtat që u shkëputi atyre lëvizja patriotike. Kundërshtimi ndaj kësaj fitoreje vinte nga shumë anë. Ngritja e krahinës «autonome» u prit në mënyrë armiqësore nga borgjezia shoviniste greke. Shtrirja e pushtuesve francezë në Korçë dhe veçanërisht akti politik i shpalljes së «autonomisë» së krahinës, nuk u prit mirë as nga qeveria italiane, e cila e konsideroi këtë veprim si një cënim të frymës së Traktatit të fshehtë të Londrës. Mbi të gjitha, autoritetet ushtarake franceze e kishin nënshkruar protokollin e 10 dhjetorit pa marrë më parë miratimin e qeverisë së Parisit, së cilës i interesonte që ushtria e saj të ndiqte në Korçë, një politikë progreke, që Shqipëria e Jugut t'i kalonte më në fund Greqisë. Prandaj, sipas udhëzimeve të Parisit, edhe qëndrimi i pushtuesve francezë ndaj krahinës «autonome» të Korçës filloi të ndryshonte pas kthesës politike që u bë në Greqi. Në qershor 1917, dy fuqitë e Antantës, Franca me Anglinë, e detyruan mbretin Kostandin të abdikonte dhe kthyen në Athinë Venizellon, qeveria e të cilit u shpalli luftë fuqive të bllokut qendror. Me kërkesën e qeverisë greke të Venizellos, pushtuesit francezë filluan të ndiqnin dhe të arrestonin patriotë shqiptarë, duke përdorur për këtë qëllim armiqësor jo vetëm agjentët grekë, por edhe bejlerët përkrahës të E.Toptanit që ndodhej në Selanik. Ata arrestuan edhe udhëheqësin kryesor të lëvizjes patriotike të Korçës, Th. Gërmenjin. Duke u mbështetur në dëshmitë e rreme të bëra qëllimisht kundër tij nga organet e sigurimit francez dhe nga reaksioni i brendshëm, gjyqi ushtarak i «Armatës së Lindjes» në Selanik e akuzoi atë si agjent të fuqive qendrore, e dënoi me vdekje dhe e ekzekutoi po atje më 9 nëntor 1917.

Vrasja e Themistokli Gërmenjit ishte një humbje e madhe për krahinën «autonome» të Korçës dhe Lëvizjen Kombëtare Shqiptare në përgjithësi.

Komanda ushtarake franceze në Korçë, më 16 shkurt 1918, abrogoi edhe protokollin e 10 dhjetorit dhe e vuri krahinën e Korçës nën administrimin e drejtpërdrejtë të saj, lejoi të hapeshin shkolla në gjuhën greke etj. Megjithëkëtë autoritetet ushtarake franceze të pushtimit nuk guxuan t'i zhduknin të gjitha fitoret e arritura nga patriotët shqiptarë. Në Korçë flamuri shqiptar vazhdoi të ngrihej krahas atij francez, shkollat në gjuhën shqipe vazhduan, gjithashtu, të funksiononin. Bashkimi i masave popullore kishte bërë që të dështonte politika e përçarjes dhe armiqësisë së shqiptarëve me besime të ndryshme, që kishin ndjekur pushtuesit grekë.

**Demaskimi i politikës së pushtuesve austro-hungarezë dhe italianë**

Me t'u vendosur në Shqipëri, imperialistët austro-hungarezë synuan në radhë të parë të tërhiqnin popullin shqiptar në luftë kundër armiqve të tyre. Për këtë qëllim ata bënë menjëherë proklamata demagogjike, sipas të cilave kishin ardhur në Shqipëri «si miq të shqiptarëve», për të përzënë, gjoja, armiqtë e përbashkët serbë e italianë, dhe i bënë thirrje popullit shqiptar të bashkohej me ta. Vjena shpresonte të korrte tani në Shqipëri frutet e propagandës që kishte bërë këtu gjatë dhjetëra vjetësh, duke e paraqitur veten si «mbrojtëse të Shqipërisë». Ajo mendonte të shfrytëzonte veçanërisht ndikimin që kishte fituar si «përkrahëse» e çështjes shqiptare në Konferencën e Ambasadorëve në Londër dhe pakënaqësinë që kishin shqiptarët në lidhje me caktimin e kufijve të Shqipërisë.

Politika e autoriteteve austro-hungareze të pushtimit u përkrah fuqimisht nga rrethet klerike katolike të Shkodrës, që kishin qenë edhe më parë zëdhënëset kryesore të politikës së Vjenës në Shqipëri. Me ndihmën e pushtuesve të rinj, të «Perandorisë apostolike», ata synonin të konsolidonin pozitën e kishës katolike, të zgjeronin veprimtarinë e saj antikombëtare dhe të siguronin një pozitë sunduese në Shqipëri. Përkrahës u bënë edhe bajraktarë e çifligarë si Ahmet Zogu etj. Propagandës së Vjenës i besoi në fillim edhe një pjesë e mirë e personaliteteve politike shqiptare si Bajram Curri, Aqif Pashë Elbasani, Luigj Gurakuqi etj., të cilët shpresuan se Austro-Hungaria nuk do ta kundërshtonte rimëkëmbjen e shtetit shqiptar të pavarur, ku të përfshihej edhe Kosova. Ata kujtuan se ishin krijuar rrethanat e favorshme për formimin e një qeverie shqiptare dhe për të kthyer në Shqipëri Vilhelm Vidin, të cilin, për shkak të caktimit të tij nga ana e Fuqive për kryetar të shtetit shqiptar, vazhdonin ta quanin si simbol të pavarësisë dhe sovranitetit të këtij shteti. Në këtë drejtim u bënë edhe përgatitjet për të mbledhur në Elbasan, më 18 mars 1916, një kongres kombëtar, por këto përfunduan pa rezultat pasi pushtuesit austro-hungarezë e luftuan me forcë çdo përpjekje të shqiptarëve që nuk përputhej me planet e tyre ekspansioniste në Shqipëri.

Qeveritarët e Vjenës ishin të mendimit se nuk duhej të ekzistonte më një shtet shqiptar i pavarur dhe i bashkuar. Në disa rrethe, kryesisht në ato ushtarake, të cilat luanin një rol të rëndësishëm në jetën politike të monarkisë austro-hungareze, mbizotëronte mendimi për copëtimin e Shqipërisë dhe për aneksimin e pjesës më të madhe

të saj nga Austro-Hungaria. Rrethe të tjera, e në radhë të parë ato të Ministrisë së Punëve të Jashtme, ishin të mendimit që shteti shqiptar të vihej patjetër nën protektoratin efektiv të Austro-Hungarisë, pasi pjesa jugore e tij t'i kalonte Greqisë kostandiniste. Si pretekst për hartimin e planeve të tilla armiqësore shërbeu mendimi reaksionar i «papjekurisë» së shqiptarëve për vetëqeverim, prapa të cilit fshiheshin synimet e vërteta të Vjenës për ta parë Shqipërinë e pasluftës jo më një fushë rivaliteti të ashpër me Italinë, sikundër ishte deri në vitin 1915, por një vend nën drejtimin e plotë të Austro-Hungarisë dhe pengesë për depërtimin e Italisë në Ballkan.

Në përshtatje me këto plane vepruan në Shqipëri autoritetet ushtarake austro-hungareze të pushtimit. Ato e ndaluan mbledhjen e kongresit të Elbasanit, shpërndanë administratën shqiptare që ishte ngritur me nismën e Aqif Pashë Elbasanit e të tjerëve dhe, për të mos njohur ekzistencën e një shteti të pavarur shqiptar, nuk lejuan as kthimin e V.Vidit në Shqipëri. Nga ana tjetër, për të mos shkaktuar kundërshtimin e hapur të shqiptarëve, ata filluan të vinin në zbatim politikën që ndiqnin kundrejt popujve të tjerë të shtypur të perandorisë: ngritën flamurin shqiptar, hapën shkollat shqipe, formuan «komisinë letrare» për lëvrimin e gjuhës shqipe, organizuan një administratë civile me nëpunës shqiptarë, por nën kontrollin e plotë ushtarak të tyre. Qendrën e administratës shqiptare e vendosën në Shkodër, ku krijuan drejtoritë e përgjithshme të financave, të arsimit dhe të drejtësisë.

Patriotët shqiptarë i shfrytëzuan për interesa thjesht kombëtare lëshimet që bënë pushtuesit austro-hungarezë në fushën kulturore, pa hequr dorë nga demaskimi i politikës në thelb armiqësore të qeverisë së Vjenës ndaj aspiratave të vërteta kombëtare të popullit shqiptar. Masat që morën pushtuesit austro-hungarezë kundër Lëvizjes Kombëtare Shqiptare i zhdukën shpejt iluzionet e një pjese të mirë të atyre që patën besim te roli «çlirimtar» i Vjenës. Në këtë drejtim ata u mbështetën nga masat popullore, për më tepër u frymëzuan nga qëndresa e tyre kundër urdhrave të komandës austro-hungareze të pushtimit që preknin thellë interesat e këtyre masave dhe shkatërronin forcat prodhuese të vendit.

Pushtuesit austro-hungarezë pasi dështuan në orvatjet për mobilizimin vullnetar të shqiptarëve në radhët e ushtrisë së tyre, morën masa për rekrutimin e detyrueshëm. Por ata ndeshën në kundërshtimin e popullsisë vendase, fshatare e qytetare, për të cilën ishte fare e huaj lu-

fta imperialiste. Autoriteteve ushtarake austro-hungareze nuk u erdhi në ndihmë as përkrahja e klerikëve dhe agjentëve nga klasat shfrytëzuese të vendit, as forca brutale që përdorën për rekrutimin e të rinjve, të cilët shtrëngoheshin të fshiheshin nëpër vende të mbrojtura dhe të rrisnin kështu numrin e të arratisurve. Në një qëndresë jo më të vogël ndeshi rekuizimi në shkallë të gjerë, i vazhdueshëm dhe me forcë, i gjësë së gjallë dhe i prodhimeve bujqësore për ushqimin e ushtrisë pushtuese austro-hungareze, mobilizimi i detyruar i popullsisë për ndërtimin e veprave ushtarake etj. Veprime të kësaj natyre shpunë në një zemërim të madh të popullsisë kundër pushtuesve austro-hungarezë, si rezultat i të cilit në prill 1916 shpërtheu në qytetin e Shkodrës një revoltë popullore. Pushtuesit arrestuan brenda një dite rreth 1000 shkodranë. Në vende të tjera pati goditje të veçuara e spontane me armë kundër ushtrisë austro-hungareze, e cila, për raprezalje, ndërmori disa ekspedita ndëshkimore. Më e madhja ndër to gjatë vitit 1916 ishte ajo kundër popullsisë së Lurës, në korrik të atij viti, kur pushtuesit vranë në mënyrën më barbare dhe pa asnjë gjyq me dhjetëra e dhjetëra fshatarë.

Me qëllim që t'i prisnin hovin zgjerimit të mëtejshëm të lëvizjes patriotike shqiptare dhe urrejtjes popullore, qeveritarët e Vjenës vendosën të dilnin përpara popullit shqiptar me një shpallje ku të shfaqnin botërisht qëndrimin e tyre ndaj të ardhmes politike të Shqipërisë dhe me këtë të neutralizonin edhe shpalljen e «autonomisë» të krahinës së Korçës në anën tjetër të frontit. Shpalljen e bëri, më 23 janar 1917, ditën e përvjetorit të parë të hyrjes në Shkodër, komandanti i trupave austro-hungareze të pushtimit në Shqipëri, gjenerali I.Trolman (Ignaz Trollman). Në të u bëhej thirrje shqiptarëve të kishin besim në administratën ushtarake të Perandorisë, misioni i së cilës ishte, gjoja, ta nxirrte popullin shqiptar nga prapambetja, të përkrahte përparimin e tij ekonomik e kulturor dhe ta bënte atë «të aftë» për autonomi.

Shpallja e hartuar nga komanda e lartë e ushtrisë austro-hungareze në bashkëpunim me përfaqësuesit e Ministrisë së Jashtme të Vjenës ishte një kompromis midis pikëpamjeve të ndryshme të këtyre rretheve zyrtare ndaj së ardhmes politike të Shqipërisë. Edhe autonominë ajo vetëm sa e premtonte, kurse aktin e shpalljes së saj e shtynte për më vonë, për një kohë të papërcaktuar, kur të ishin «krijuar kushtet». Në këtë mënyrë qeveria e Vjenës merrte brutalisht nëpër këmbë si vendimin e vetë popullit shqiptar të 28 Nëntorit 1912 për pavarësinë e vendit, ashtu

edhe vendimet e Konferencës së Ambasadorëve të vitit 1913 mbi Shqipërinë. Për më tepër, në shpalljen e 23 janarit lihej fare në heshtje edhe një problem tjetër i rëndësishëm që i shqetësonte shumë rrethet patriotike shqiptare, ai i kufijve politikë të shtetit shqiptar. Rrjedhimisht pushtuesit austro-hungarezë u dhanë këtyre rretheve një armë tjetër në dorë për të demaskuar politikën armiqësore të qeverisë së Vjenës ndaj Shqipërisë.

«Shpallja e 23 janarit nuk e ndryshoi aspak opinionin që ekzistonte më parë, përkundrazi e thelloi pakënaqësinë» e shqiptarëve që kërkojnë pavarësinë e vendit të tyre, thuhej në një informacion që i dërgohej ato ditë komandës austro-hungareze nga drejtoria e saj e policisë në Shkodër. Propaganda e madhe proaustriake e gazetës «Posta e Shqypnisë», të cilën autoritetet e pushtimit dhe kleri i lartë katolik kishin filluar të nxirrnin në Shkodër nga fundi i dhjetorit 1916 nën drejtimin e Gjergj Fishtës, nuk qe në gjendje të fshihte përpara popullit qëndrimin e hapur antishqiptar të pushtuesve austro-hungarezë.

Këtë pakënaqësi të popullsisë shqiptare të zonës austro-hungareze të pushtimit u munduan ta shfrytëzonin në interes të tyre pushtuesit italianë, por pa sukses; midis politikës shqiptare të qeverisë së Romës dhe asaj së Vjenës nuk kishte në thelb asnjë ndryshim, as në synime dhe as në metoda.

Edhe në zonën italiane të pushtimit në Shqipëri, zhvillohej një aktivitet i gjerë politik. Rrethet patriotike të kësaj zone, sidomos në trevën e Gjirokastrës, ishin përpjekur t'i shfrytëzonin në interes të çështjes kombëtare kontradiktat italo-greke rreth Shqipërisë së Jugut, kontradikta që u pasqyruan me mbylljen në Gjirokastër të shkollave në gjuhën greke, me ngritjen e flamurit shqiptar, me mënjanimin e elementëve grekë e grekomanë nga postet administrative etj. Por pushtuesit ngritën atje një administratë civile me pjesëmarrjen e shqiptarëve që simpatizonin Italinë; shkollat fillore që u hapën në gjuhën shqipe u mbushën me mësues italianë dhe mësimi i italishtes zinte vend më të rëndësishëm nga ai i gjuhës së vendit. Në krahinën e Vlorës që pushtuesit italianë kishin vendosur ta aneksonin, politika e tyre ishte akoma më shtypëse.

Duke dashur të mënjanonin rritjen e lëvizjes kombëtare dhe njëkohësisht të neutralizonin edhe aktivitetin politik të aleatëve të tyre francezë në Korçë dhe të kundërshtarëve austro-hungarezë në Shkodër, italianët filluan, në pranverë 1917, të propagandonin në rrethet shqiptare se qeveria italiane i donte, gjoja, «të mirën» Shqipërisë,

se ajo ishte për «pavarësinë» e saj etj. Pak muaj më vonë, në ditën e përvjetorit të kushtetutës italiane, më 3 qershor 1917, komandanti i forcave italiane të pushtimit në Shqipëri, gjenerali Xh. Ferero (Giacinto Ferrero), në emër të qeverisë së tij lexoi në Gjirokastër një proklamatë, që u drejtohej të gjithë shqiptarëve brenda dhe jashtë vendit. Ndryshe nga Vjena, që kishte premtuar autonominë, Roma shpallte «pavarësinë e gjithë Shqipërisë» duke e vënë këtë «nën hijen dhe mbrojtjen e Mbretërisë së Italisë».

Proklamata e Fereros ishte një akt politik që Roma e bënte për t'u dalë përpara edhe disa ngjarjeve që po zhvilloheshin në arenën ndërkombëtare. Fuqitë e Antantës, ku bënte pjesë edhe Italia, ndonëse luftonin së bashku kundër bllokut qendror, synonin të siguronin, secila për vete, një pjesë sa më të madhe të plaçkës së luftës dhe zona sa më të gjera ndikimi, siç ishte, ndër të tjera, edhe Greqia. Veprimtarinë e ethshme politike që zhvillonin Franca dhe Anglia për ta kthyer Venizellon në Athinë dhe për ta futur Greqinë në luftë kundër bllokut qendror, qeveria italiane nuk e shihte me sy të mirë, madje e kundërshtonte. Një qëndrim i tillë shpjegohet me faktin se Greqia venizeliste jo vetëm që do të ishte nën ndikimin e plotë të qeverive të Londrës e të Parisit, por këto do të përkrahnin edhe kërkesat e saj territoriale në vende të tilla si Shqipëria, Dodekanezi dhe Azia e Vogël jugperëndimore, ku Italia kishte interesat e veta. Përveç kësaj, në prill të vitit 1917, me qëllim që të siguronin pjesën «e tyre» në rindarjen e botës, hynë në luftë krahas fuqive aleate të Antantës edhe Shtetet e Bashkuara të Amerikës. Imperialistët amerikanë deklaruan në mënyrë demagogjike, me anën e Presidentit Vilson (Woodrow Wilson), se hynin në luftë gjoja për të vendosur një paqe të drejtë dhe se nuk do t'i njihnin traktatet e fshehta.

Këto deklarata ushtruan një farë ndikimi në rrethet shqiptare, të cilat ishin tepër të interesuara t'u gjenin kërkesave të tyre kombëtare sa më shumë mbështetje të jashtme. Ndikimi ishte më i madh në kolonitë shqiptare jashtë vendit, tek të cilat u krijuan iluzione se qeveria e Uashingtonit do të bëhej pengesë për vazhdimin e padrejtësive të shumta e të vazhdueshme të fuqive evropiane, veçanërisht të monarkive fqinje, ndaj popullit shqiptar. Në këto rrethana proklamata italiane e 3 qershorit, kishte për qëllim t'u mbushte mendjen shqiptarëve se vetëm Italia ishte ajo që gjoja do ta mbronte Shqipërinë nga lakmitë grabitqare të fqinjëve ballkanikë. Vendi i leximit të proklamatës u zgjodh qëllimisht Gjirokastra, të cilën kër-

konte ta aneksonte qeveria greke. Duke vepruar kështu Roma linte të kuptohej se ajo nuk do të lejonte ndarjen e Shqipërisë me Greqinë e Venizellos, të cilin aleatët anglo--francezë e kthyen po ato ditë në Athinë.

Në këtë mënyrë qeveria e Romës synonte ta bënte proklamatën e saj të 3 qershorit platformën politike rreth së cilës të tërhiqte qarqet politike shqiptare dhe t'i shkëpuste ato nga çdo ndikim tjetër. Por me këtë proklamatë doli akoma më qartë në shesh synimi i pushtuesve italianë për ta vënë shtetin e ardhshëm shqiptar nën protektoratin e Italisë. Prandaj ajo nuk gjeti atë jehonë që prisnin qeveria e Romës dhe gjeneralët e saj në Shqipëri. Përkundrazi, në rrethet patriotike e largpamëse shqiptare shqetësimi u rrit edhe më shumë. Protektoratin e Italisë që fshihej prapa fjalës «mbrojtje», ato e cilësuan me të drejtë si «një skllavëri të vërtetë» e disa edhe protestuan kundër saj. Një zgjidhje e tillë e çështjes shqiptare «është në kundërshtim me deklaratat... e aleatëve në lidhje me popujt e vegjël dhe në kundërshtim me vendimet ndërkombëtare të Konferencës së Ambasadorëve në Londër», thuhej në një protestë që organizata «Vatra» e ShBA u dërgoi ato ditë qeverive të fuqive të Antantës. Synimi tjetër i qeverisë së Romës për t'i shkëputur shtetit shqiptar krahinën e Vlorës, përbënte bazën për një demaskim edhe më të gjerë të politikës së saj armiqësore. Ndonëse për këtë synim në proklamatën e 3 qershorit nuk flitej, të vërtetën e tregoi fakti se komanda italiane nuk lejoi të ngrihej edhe në krahinën e Vlorës flamuri kombëtar shqiptar, sikundër u bë në krahinat e tjera të Shqipërisë, të pushtuara prej ushtrisë italiane. Përveç kësaj, synimet aneksioniste të Romës mbi Vlorën i bëri shpejt të njohura botërisht edhe vetë ministri i Jashtëm italian S. Sonino (Sidney Sonnino) në fjalimin që mbajti përpara parlamentit italian më 20 qershor 1917. Me këtë fjalim ai donte t'u përgjigjej kritikave të tri fuqive të tjera nënshkruese të Traktatit të fshehtë të Londrës, që e quante proklamatën italiane si shkelje të njëanshme të këtij traktati të përbashkët, meqenëse në të nuk parashikohej vendosja e «të gjithë Shqipërisë» nën protektoratin italian, por copëtimi i saj midis gjithë fqinjëve. Duke dashur ta paraqiste proklamatën në pajtim me traktatin, Soninoja deklaroi atëherë se Italia tregonte një interesim të veçantë për Shqipërinë mbasi fatet e kësaj ishin «të lidhura si me zotërimin e drejtpërdrejtë dhe të sigurt të Vlorës dhe të territorit të saj nga ana jonë (e Italisë — Red.), ashtu dhe me rregullimin e përgjithshëm të Adriatikut» që paraqitej

si një «çështje jetësore» për Italinë. Kurse detyra për të caktuar kufijtë e shtetit shqiptar, nënvizonte ai, «do t'u takonte fuqive aleate në kohën e traktateve të paqes».

Manovrimet politike të pushtuesve austro-hungarezë dhe italianë vazhduan edhe paskëtaj, por rezultati ishte gjithnjë i kundërt nga ai që prisnin. Ndërkaq, situata ndërkombëtare ndryshoi krejtësisht. Në Rusi ngadhnjeu Revolucioni i Madh i Tetorit, i cili ushtroi ndikimin e vet në zhvillimin e ngjarjeve edhe në Shqipëri.

## 2. NDIKIMI I MENJËHERSHËM I REVOLUCIONIT TË MADH SOCIALIST TË TETORIT NË SHQIPËRI

**Karakteri ndërkombëtar i Revolucionit të Tetorit**

Ndërsa vazhdonte lufta imperialiste më 7 nëntor (25 tetor 1917) në Rusi ngadhnjeu Revolucioni i Madh Socialist i Tetorit, i cili, i udhëhequr nga Partia Komuniste me Vladimir Iliç Leninin në krye, çliroi popujt e Rusisë nga shtypja e kapitalistëve dhe e çifligarëve, e shndërroi Rusinë nga një burg popujsh në një flamur të demokracisë, socializmit dhe paqes.

Revolucioni i Tetorit pati një rëndësi historike botërore. Fitorja e tij shënoi një kthesë rrënjësore në gjithë historinë e njerëzimit, nga bota e vjetër kapitaliste në botën e re socialiste, një kthesë rrënjësore në lëvizjen çlirimtare të proletariatit botëror, në mënyrat e luftës dhe në format e organizimit, në kulturën dhe në ideologjinë e masave të shtypura të gjithë botës.

Revolucioni i Tetorit, ndryshe nga revolucionet e mëparshme që zëvendësonin një formë shfrytëzimi me një tjetër, vuri në fuqi klasat e të shtypurve e të të shfrytëzuarve dhe kishte si qëllim zhdukjen e çdo shfrytëzimi të njeriut nga njeriu, likuidimin e klasave shfrytëzuese dhe organizimin e shoqërisë së re pa klasa. Ai ngriti në një të gjashtën e botës flamurin e socializmit dhe hapi kështu një epokë të re në historinë e njerëzimit, epokën e përmbysjes së kapitalizmit dhe të fitores së rendit socialist, epokën e revolucioneve proletare. Ai demaskoi gënjeshtrat e borgjezisë dhe të ideologëve të saj mbi karakterin e përjetshëm dhe pathyeshmërinë e shoqërisë kapitaliste.

Revolucioni Socialist i Tetorit e tronditi imperializmin jo vetëm në qendrat e sundimit të tij, në vendet kryesore kapitaliste, por edhe në prapavija, në vendet koloniale dhe të varura. Pasi përmbysi çifligarët dhe kapitalistët, Revolucioni i Tetorit zhduku zgjedhën kombëtare koloniale në Rusi dhe i dha luftës së popujve të vendeve koloniale e të varura formë dhe përmbajtje të re. Në këto vende filloi epoka e revolucioneve çlirimtare, epoka e krijimit të frontit të vetëm revolucionar të proletarëve dhe të popujve të shtypur të të gjitha vendeve kundër imperializmit, duke vënë në rrezik vetë ekzistencën e kapitalizmit botëror në tërësi.

Revolucioni i Tetorit nuk është vetëm një revolucion në fushën e marrëdhënieve ekonomike dhe politike-shoqërore, ai ishte njëkohësisht revolucion në mendjen dhe ideologjinë e masave proletare. Revolucioni Socialist i Tetorit shënoi fitoren e marksizëm-leninizmit mbi të gjitha teoritë oportuniste. Ai tregoi se pa aleancën e proletariatit me fshatarësinë, nën udhëheqjen e proletariatit, pa diktaturën e proletariatit, nuk është e mundur fitorja e revolucionit.

Revolucioni i Tetorit dallohet nga të gjitha revolucionet e mëparshme jo vetëm për karakterin e tij, por edhe për ndikimin e madh që ushtroi në të gjitha vendet e botës. Ai krijoi kushte të favorshme për zhvillimin e luftës revolucionare të punonjësve të të gjithë botës duke e ngritur luftën e tyre në një shkallë më të lartë.

Revolucioni Socialist i Tetorit ishte një ngjarje e rëndësishme edhe për Shqipërinë. «Populli ynë ka qenë i vetmuar në përpjekjet e tij dhe drita e shpëtimit lindi për të kur triumfoi Revolucioni i madh i Tetorit», ka shkruar shoku Enver Hoxha.[1]

Lajmet e para mbi fitoren e Revolucionit të Tetorit dhe mbi masat e tij si Dekreti mbi Paqen, mbi Tokën, u përhapën në Shqipëri nëpërmjet shtypit qysh në nëntor 1917. Ato nuk mund të mos ushtronin ndikimin e tyre mbi popullin shqiptar, i cili në këtë periudhë vuante nën pushtimin e huaj dhe shtypjen e rëndë shoqërore.

Revolucioni i Tetorit i dha hov luftës për zgjidhjen e detyrave që qëndronin përpara vendit, siç ishin çlirimi kombëtar, sigurimi i tërësisë tokësore dhe i pavarësisë, zgjidhja e çështjes agrare dhe vendosja e demokracisë. Nën ndikimin e Revolucionit të Tetorit u krijuan në Evropë dhe në Ballkan kushte të favorshme, që lejuan zhvillimin e mëtejshëm të lëvizjes kombëtare demokratike-revolucionare në Shqipëri.

---

1) Enver Hoxha. *Vepra*, vëll. 5, f. 184.

Përhapjen e ideve të Revolucionit të Tetorit në Shqipëri nuk mundën ta pengonin as shtypi dhe propaganda e imperialistëve që kishin pushtuar Shqipërinë, as çifligarët, borgjezët dhe klerikët shqiptarë, të cilët filluan kundër tij një fushatë shpifjesh.

**Botimi i Traktatit të fshehtë të Londrës nga qeveria sovjetike**

Pushteti sovjetik me V.I.Leninin në krye hodhi bazat e një politike të jashtme të drejtë. Ai shpalli menjëherë paqen midis popujve, luftën kundër çdo agresioni dhe aneksimi imperialist, kundër çdo shtypjeje kombëtare dhe zgjedhe koloniale duke njohur njëkohësisht të drejtën e të gjithë popujve dhe shteteve për pavarësi dhe sovranitet shtetëror, duke njohur barazinë e të drejtave midis popujve të mëdhenj e të vegjël. V.I.Lenini demaskoi pa u lodhur imperializmin si shtypësin e egër të klasës punëtore, si armikun e lirisë dhe të pavarësisë së popujve kolonialë e të varur, të popujve të vegjël dhe pa mbrojtje. Qysh më 1916 e 1917 ai e kishte ngritur zërin për të mbrojtur edhe të drejtat e popullit të vogël shqiptar kundër planeve grabitqare imperialiste.

Me fitoren e Revolucionit Socialist të Tetorit pushteti sovjetik i dha fund diplomacisë së fshehtë imperialiste të Rusisë. Qeveria sovjetike, me vendim të Kongresit II të Sovjetëve, botoi traktatet e fshehta grabitqare të fuqive imperialiste që ndanin midis tyre botën. Ndërmjet këtyre traktateve dhe akteve të tjera diplomatike, ishte edhe Traktati i Londrës i 26 prillit 1915, me anën e të cilit fuqitë e Antantës i copëtonin territoret e shtetit shqiptar midis fqinjëve të saj. Teksti i Traktatit të fshehtë të Londrës u botua në fillim në shtypin sovjetik dhe u riprodhua nga shtypi i mbarë botës. Ai u botua pjesërisht edhe nga gazetat që dilnin në gjuhën shqipe në zonën austro-hungareze të pushtimit.

Dalja në dritë e përmbajtjes së Traktatit të fshehtë të Londrës i tregoi popullit shqiptar planet e vërteta të fuqive të Antantës dhe në radhë të parë të Italisë kundrejt Shqipërisë. Botimi i tij, ashtu siç shkruante gazeta «Dielli» në mars 1918-ës, ishte «sy për të verbërit dhe veshë për të shurdhërit». Përmbajtja e Traktatit të Londrës, i cili u vlerësua si «qefini i Shqipërisë», ngjalli një valë të fuqishme indinjate në vend dhe në kolonitë shqiptare jashtë atdheut dhe u pasua nga protesta energjike. Në një letër të hapur që i drejtohej në emër të Federatës Panshqiptare

«Vatra» në janar 1918, gazetës angleze «Dhë Mançester Gardian» *(The Manchester Guardian)*, Traktati i fshehtë i Londrës cilësohej «si një nga aktet ndërkombëtare më të errëta, që mund të përmenden». Letra përfundonte me fjalët: «Fuqitë e Mëdha harrojnë gjallërinë e shëndoshë të shqiptarëve, të cilët u kanë rezistuar perandorive të fuqishme për shekuj me radhë, parulla e të cilëve ka qenë gjithmonë: Luftë për liri me çdo kusht, deri sa të arrihet suksesi».

Botimi i Traktatit të Londrës ishte një grusht i rëndë për fuqitë e Antantës që kishin pushtuar viset e Shqipërisë, por në mënyrë të veçantë për Italinë. Përmbajtja e tij shqetësoi shqiptarët dhe njëkohësisht u dha një armë të re në dorë për të demaskuar e goditur politikën imperialiste dhe shoviniste të shteteve fqinje dhe të përkrahësve të tyre, si dhe i mësoi të mprehnin më tepër vigjilencën kundrejt armiqve të atdheut.

Autoritetet ushtarake të zonës italiane të pushtimit, nga ana e tyre, u orvatën të pakësonin shqetësimin që lindi nga botimi i Traktatit të Londrës. Komanda e ushtrisë italiane në Shqipëri më 21 shkurt 1918 porosiste prefekturat dhe nënprefekturat të zhvillonin propagandë në favor të Italisë duke thënë se traktati kishte pësuar gjoja më vonë ndryshime, të cilat bolshevikët nuk i botonin me qëllim.

Por këto masa nuk mundën të mashtronin opinionin publik shqiptar. Protestat kundër Traktatit të Londrës vazhduan. «Shqiptarët duan lirinë dhe për lirinë e vetëqeverimin do të luftojnë si kundër Italisë ashtu edhe kundër Austrisë, ose cilësdo force tjetër pushtuese», thuhej në një nga këto protesta në mars 1918. Lëvizja çlirimtare antiimperialiste, kërkesa themelore e së cilës u bë anulimi i Traktatit të Londrës dhe sigurimi i lirisë, pavarësisë dhe tërësisë tokësore të vendit, mori përpjesëtime të gjera dhe luajti rol vendimtar për fatet e Shqipërisë.

### 3. GJENDJA E SHQIPËRISË NË MBARIM TË LUFTËS

**Copëzimi politik dhe dëmtimet ekonomike**

Fitorja e Revolucionit Socialist të Tetorit në një të gjashtën e botës, «Dekreti mbi paqen», i cili u propozonte gjithë popujve dhe qeverive të tyre të fillonin menjëherë bisedimet për një paqe të drejtë demo-

kratike, pa aneksime e kontribucione, dhe botimi i traktateve të fshehta gjetën jehonë të madhe në mbarë botën. Masat popullore të botës, duke përfshirë këtu edhe ato të vendeve ndërluftuese, filluan luftën për një paqe të përgjithshme e të drejtë, siç kishte propozuar Rusia Sovjetike. Lëvizja kundër luftës imperialiste po shndërrohej në një lëvizje revolucionare kundër reaksionit për përmbysjen e vetë qeverive imperialiste. Rritja e kësaj lëvizjeje popullore i detyroi rrethet drejtuese të vendeve ndërluftuese të ndërmerrnin, në fillim të vitit 1918, orvatje të reja për t'i dhënë fund luftës me një paqe imperialiste, duke e maskuar atë me frazeologji demagogjike.

Të gjithë imperialistët u mobilizuan për të neutralizuar jehonën e madhe të Revolucionit të Tetorit, e mbi të gjithë presidenti i ShBA, Vilson, i cili synonte të vendoste hegjemoninë amerikane në botën kapitaliste. Në janar 1918, ai shpalli kushtet e paqes, të përmbledhura në «14 pikat» e tij. Presidenti amerikan foli edhe për «pavarësinë politike e tërësinë tokësore njëlloj, si për shtetet e mëdha, ashtu edhe për shtetet e vogla». Në të vërtetë ai interesohej më tepër për shtypjen e lëvizjes revolucionare të popujve dhe jo për të drejtat e tyre kombëtare. Sipas specialistëve amerikanë Shqipëria e pavarur dhe e bashkuar quhej si «një qenie politike e padëshirueshme». Kështu, edhe përfaqësuesit e ShBA, nën pretekstin tanimë të zakonshëm të «papjekurisë» së popullit shqiptar për vetëqeverim, mendonin ta përdornin Shqipërinë si monedhë këmbimi në përputhje me planet e tyre imperialiste në Evropë.

Ndërkaq, duke përfituar nga disfata e bllokut austro-gjerman, pushtuesit italianë shpejtuan ta shtinin sa më parë në dorë gjithë zonën austriake të pushtimit në Shqipëri dhe të mënjanonin si zgjerimin e zonës franceze të pushtimit, ashtu edhe futjen në kufijtë e shtetit shqiptar të ushtrisë serbe. Qeveria e Romës synonte të paraqitej kështu në Konferencën e Paqes, ku do të ndahej «plaçka», me pozita sa më të forta dhe t'i diktonte Lëvizjes Kombëtare Shqiptare platformën e saj politike skllavëruese.

Nga fillimi i shtatorit 1918 trupat italiane, që ishin ende në Vjosë, përparuan drejt Veriut në ndjekje të ushtrive austro-hungareze që tërhiqeshin, dhe në fund të tetorit arritën në Shkodër duke u shtrirë në pjesën më të madhe të Shqipërisë. Rrethet e Korçës dhe të Pogradecit mbetën nën pushtimin dhe administrimin e trupave franceze, kurse forcat ushtarake serbe hynë brenda kufijve të shtetit shqiptar dhe u vendosën në «vijën strategjike» që përmbli-

dhte përafërsisht krahinën e Peshkopisë dhe të Kukësit si edhe Malësitë e Kelmendit e të Gjakovës. Administrimi i qytetit të Shkodrës, ku hynë më parë trupat serbe dhe pastaj ato italiane, iu besua një garnizoni ushtarak ndëraleat, nën komandën e gjeneralit francez B. dë Furtu (Bardi de Fourtou), i përbërë nga reparte franceze, italiane dhe angleze.

Lufta e Parë Botërore, në të cilën morën pjesë 74 milionë ushtarë mbaroi në nëntor 1918. Ajo i kushtoi botës 10 milionë të vrarë dhe 20 milionë të plagosur.

Mbarimi i kësaj lufte me fitoren e fuqive aleate të Antantës dhe të fuqisë shoqe — ShBA, e gjeti Shqipërinë jo vetëm të copëtuar politikisht dhe të pushtuar nga forcat e armatosura të disa fuqive fituese, por edhe në një gjendje të vajtueshme ekonomike. Veprimet luftarake që u zhvilluan mbi truallin shqiptar, i sollën vendit shkatërrime të mëdha. Të vdekurit nga zjarri i luftës, nga uria dhe nga sëmundjet epidemike, sidomos nga gripi spanjoll, llogariten në dhjetëra mijë vetë. Mbarimi i luftës e gjeti Shqipërinë me një shumicë fshatrash të djegura e të rrënuara dhe me një bujqësi e blegtori të shkatërruar nga zhvillimi i luftimeve dhe nga grabitjet e pushtuesve. Efektivi i ushtrive të huaja në Shqipëri në vitet 1916-18 arriti në afër një çerek milioni ushtarë dhe furnizimi i tyre me ushqime u bë kryesisht me prodhimet bujqësore e blegtorale të vendit.

Në kohën e tërheqjes nga Shqipëria komanda austro-hungareze e pushtimit vuri dorë edhe mbi të gjithë shumën në të holla të depozituara nga Drejtoria e Përgjithshme e Financave në degën e Bankës së Vjenës për Shkodrën si edhe mbi shumat që ekzistonin në zyrat financiare të prefekturave e të nënprefekturave të zonës së saj të pushtimit. Përveç kësaj, kartmonedhat e shumta që Austro-Hungaria dhe fuqitë e tjera pushtuese kishin hedhur në qarkullim u zhvleftësuan në masa të ndryshme dhe kjo e vështirësoi edhe më shumë gjendjen ekonomike të masave popullore. Në qarkullimin e monedhës pushtuesit ndoqën një politikë të tillë grabitqare që u krijoi atyre mundësinë të grumbullonin paret në ar dhe argjend që kishte popullsia e vendit. Nga lufta përfitoi edhe borgjezia shqiptare, sidomos shtresat e larta të saj, të cilat, si rezultat i ngritjes së madhe të çmimeve dhe i shumë spekulimeve të tjera, grumbulluan në duart e tyre kapitale të konsiderueshme monetare.

**Rrymat politike në lëvizjen kombëtare**

Mbarimi i luftës shtroi përpara popullit shqiptar domosdoshmërinë e mobilizimit të tij për të siguruar pavarësinë e Shqipërisë dhe ruajtjen e tërësisë tokësore të shtetit shqiptar, që ishin atëherë problemet politike më të ngutshme e jetësore. Shqipëria ishte përsëri në rrezik të copëtohej midis shteteve fqinje simbas planeve të fuqive imperialiste fituese të luftës, që synonin të diktonin vullnetin e tyre mbi hartën politike të botës.

Rreziku i madh që i kanosej vendit u ndje thellë në gjithë popullin shqiptar, i cili u vu menjëherë në lëvizje për të mbrojtur të drejtat e tij kombëtare. Organizatorët kryesorë të kësaj lëvizjeje u bënë intelektualët borgjezë patriotë, të cilët në përgjithësi drejtonin organizatat si dhe shtypin kombëtar shqiptar brenda dhe jashtë vendit. Në fund të luftës filloi të aktivizohej më shumë dhe të zgjeronte veprimtarinë e tij ilegale komiteti i fshehtë i krijuar në Shkodër qysh në 1915. Anëtarë të këtij komiteti formuan më 7 nëntor 1918 komitetin «Mbrojtja kombëtare e Kosovës» me qendër në Shkodër, i cili filloi të vepronte legalisht. Drejtuesit e këtyre komiteteve si Eshref Frashëri, Hoxha Kadriu, Sotir Peci, Sali Nivica, Bedri Pejani etj., i vunë vetes si detyrë të luftonin për çlirimin kombëtar të vendit. Komiteti i «Mbrojtjes kombëtare të Kosovës», në të cilin bënin pjesë kryesisht të mërguarit politikë kosovarë që ndodheshin në Shqipëri, i kishte vënë vetes si detyrë të veçantë të luftonte edhe për çlirimin e Kosovës dhe bashkimin e saj me Shqipërinë. Dy komitetet e mësipërme filluan të botonin në Shkodër, në janar 1919, nën redaktimin e S. Nivicës, gazetën e përjavshme «Populli».



Hoxhë Kadri Prishtina

Në qytete të ndryshme të vendit filluan të aktivizoheshin edhe klube e shoqëri të tjera patriotike. Legalisht ato merreshin me veprimtari kulturore-arsimore kurse akti-

vitetin e tyre politik në mbrojtje të të drejtave kombëtare e kryenin fshehurazi nga pushtuesit. Ato e shtrinë veprimtarinë e tyre edhe në fshat e drejtoheshin zakonisht nga elementët demokratë e revolucionarë, të rinj në moshë, si Avni Rustemi, Halim Xheloja etj.

Një veprimtari të gjerë patriotike zhvilluan në këtë kohë Federata panshqiptare «Vatra» dhe «Partia politike kombëtare» në ShBA si dhe kolonitë e tjera e grupet shqiptare jashtë vendit si në Rumani, Turqi, Zvicër, Egjipt etj. Shtypi i këtyre organizatave dhe i shoqërive luajti një rol të rëndësishëm në luftën për të siguruar të drejtat kombëtare, në demaskimin e propagandës së huaj dhe në organizimin e qëndresës.

Përveç forcave përparimtare në mbarim të luftës u aktivizuan edhe rrethet çifligare e klerikale, të cilat kërkonin të mbronin interesat e tyre që lidheshin me të ardhmen politike të vendit. Kjo lëvizje e gjerë forcash heterogjene solli me vete edhe pikëpamje e qëndrime të ndryshme. Për rrjedhim Lëvizja Kombëtare Shqiptare në këtë etapë nuk arriti të bashkërendonte veprimet e saj dhe të gjente një platformë politike të përbashkët që diktohej nga hapja së afërmi e Konferencës së Paqes.



Sali Nivica

Të gjitha grupet politike, pavarësisht nga përbërja e tyre shoqërore, kërkonin ta mënjanonin kontrollin ndërkombëtar mbi shtetin e pavarur shqiptar nga ana e Fuqive të Mëdha, sikundër kishte vendosur Konferenca e Ambasadorëve më 1913. Kjo formë vartësie që cenonte pavarësinë e Shqipërisë, ishte bërë një pengesë serioze edhe për konsolidimin e shtetit shqiptar të paraluftës dhe kishte paralizuar të gjitha përpjekjet që patriotët kishin bërë atëherë në këtë drejtim. Por në përcaktimin e statusit të ri juridik të shtetit shqiptar që do t'i paraqitej Konferencës, u mbajtën qëndrime të ndryshme. Rrethet që shprehnin vrullin

patriotik dhe urrejtjen antiimperialiste të masave popullore ishin për statusin e një shteti plotësisht të pavarur, ose, siç shkruante gazeta «Koha e re» që doli në Shkodër në janar 1919 nën drejtimin e Nikolla Ivanajt, për një shtet shqiptar «pa proteksione, pa kapitulacione dhe pa kolonizacione të asnjë skaji». Në këto pozita qëndronin organizatat politike, në përgjithësi, dhe klubet e shoqëritë patriotike brenda vendit. Për rrethe të tjera, që shprehnin pikëpamjen e një pjese të borgjezisë, të çifligarëve dhe klerikëve, shteti i pavarur shqiptar i pasluftës duhej të kalonte nga kontrolli kolektiv i fuqive nën «mbrojtjen» e vetme të ndonjërës prej tyre.

Në mbarim të luftës u kristalizuan kështu dy rryma politike: njëra shprehej për një shtet shqiptar plotësisht të pavarur, duke u mbështetur në idenë që shqiptarët i kishin të gjitha mundësitë ta ngrinin dhe ta drejtonin vetë shtetin e tyre të pavarur, pa qenë nevoja e vënies së tij nën tutelën e ndonjë fuqie të huaj, të ashtuquajtur «protektore». Kjo detyrë lehtësohej tani nga fakti se reaksioni antikombëtar i elementëve turkomanë, me shembjen e Perandorisë Turke, ishte mënjanuar, ndërsa në radhët e elementëve grekomanë kishte ndodhur një diferencim i madh. Një pjesë e mirë e tyre, që kishin njohur nga afër shtypjen e pushtuesve grekë, kishin përqafuar kauzën kombëtare shqiptare. Rrjedhimisht masat popullore ishin tani në gjendje të luftonin më të bashkuara se më parë për të mbrojtur shtetin e tyre nga veprimet armiqësore që mund të organizoheshin kundër tij. Duke mbrojtur këtë pikëpamje, gazeta «Populli» shkruante: «Shqipnia ka me u vënë e duhet të vihet në rregull vetëm prej nesh. Shqipninë kanë me e drejtue e duhet ta drejtojnë shqiptarët. Sado e randë qi mund të jetë kjo punë, ka për t'u mbartë, sado të vështira që mund të mendohen konsekuencat e saj kanë me u durue prej nesh se asht puna e jonë, se këtu e kështu asht shpëtimi ynë... E me të huejt, — vazhdonte të shkruante ajo duke kritikuar pikëpamjen e përfaqësuesve të rrymës tjetër, — na duhet me folë drejt, nuk mundim t'i ujdisim hesapet», sepse «cilido që të jetë, i hueji asht gjithmonë i huej».

Rryma tjetër mendonte t'i kërkonte Konferencës së Paqes vendosjen e shtetit të pavarur shqiptar nën «mbrojtjen» e ndonjërës prej fuqive fituese. Bartësit e kësaj pikëpamjeje, përveç rrezikut të jashtëm, kishin edhe frikë se mos shpërthenin përsëri në Shqipëri lëvizje fshatare me karakter politik e shoqëror si ajo gjatë regjimit të Vidit, në një kohë kur nuk do të ishin në gjendje t'i shtypnin ato

me forcat e brendshme. Prandaj kusht i domosdoshëm për ekzistencën dhe konsolidimin e shtetit shqiptar të pasluftës ishte, sipas tyre, prania në Shqipëri, për një kohë të caktuar, deri sa ajo të mëkëmbej e të krijonte forcat e saj të armatosura, e një kontingjenti trupash ushtarake të një fuqie të huaj që do të ishte gjoja e interesuar ta «përkrahte» Shqipërinë dhe ta «mbronte» atë në hapat e parë të jetës së saj. Me këtë qëndrim ata shprehnin, nga njëra anë, mosbesimin e një pjese të borgjezisë shqiptare ndaj pjekurisë politike të masave fshatare dhe, nga ana tjetër, frikën e çifligarëve e të borgjezisë konservatore nga lëvizjet popullore revolucionare, të cilat ata ishin gati t'i shtypnin me ndihmën e forcave të huaja. Një pjesë e përfaqësuesve të kësaj rryme, duke e ndjerë rrezikun që vinte nga vendet fqinje, ishin për një fuqi të largët që të mos kishte interesa politike dhe territoriale në Shqipëri. Të tjerët që shikonin kryesisht rrezikun e dy fqinjëve ballkanikë, Jugosllavisë e Greqisë, anonin nga Italia, të cilën e shikonin si fuqinë e vetme fituese të interesuar drejtpërsëdrejti për ekzistencën e një shteti shqiptar me kufi sa më të gjerë, si element «ekuilibri» në Ballkan. Ndër këta të fundit bënte pjesë edhe grupi i përbërë prej Turhan Pashë Përmetit, Syrja Bej Vlorës, Visarion Dodanit, Eqrem Bej Libohovës, Dr. Gaqi Adhamidhit etj., të cilët gjatë luftës kishin qëndruar në Zvicër. Më 12 tetor 1918 ata i drejtuan ministrit italian të Punëve të Jashtme një memorandum me anën e të cilit i njihnin Italisë rolin e «protektorit» dhe i kërkonin asaj të interesohej pranë fuqive të tjera fituese që t'u lejohej përfaqësuesve shqiptarë të paraqitnin kërkesat e tyre në Konferencën e Paqes.

**Formimi i qeverisë së përkohshme të Durrësit**

Ndonëse me pikëpamje të ndryshme, grupet politike brenda e jashtë vendit u bashkuan përkohësisht me një kërkesë të ngutshme — me atë të formimit të një qeverie shqiptare. Ato arritën, gjithashtu, në mendimin e përbashkët se duhej mbledhur sa më parë një kongres me përfaqësues nga të gjitha krahinat për zgjedhjen e kësaj qeverie, në mënyrë që kjo e fundit të kishte të drejtën të përfaqësonte popullin shqiptar dhe të fliste në emër të tij. Kjo kërkonte që pushtuesit italianë, të cilët kishin zënë pjesën më të madhe të vendit, të miratonin idenë e formimit të kësaj qeverie dhe të lejonin ngritjen e saj. Në këtë

drejtim qeverisë së Romës i ishin paraqitur e vazhdonin t'i paraqiteshin shumë kërkesa nga brenda dhe jashtë vendit.

Me mbarimin e Luftës së Parë Botërore, edhe qeverisë italiane i nevojitej një organ qeveritar shqiptar, përfaqësuesit e të cilit të paraqiteshin në Konferencën e Paqes, që do të hapej së shpejti dhe të luanin atje rolin që do t'u diktonin qeveritarët e Romës. Ky organ, sipas Romës, nuk duhej të ishte një qeveri e një vendi sovran që të vepronte në mënyrë të pavarur, në mbrojtje të interesave kombëtare të Shqipërisë, sikundër kërkonin rrethet patriotike shqiptare, por një kukull në dorë të qeverisë italiane, e cila të quhej «këshill» apo «komitet kombëtar». Dhe që të luante një rol të tillë ai duhej të formohej, siç udhëzonte Sonino-ja më 30 nëntor 1918, nga shqiptarë «besnikë» të Italisë dhe «me autoritetet në të gjithë Shqipërinë e pushtuar prej italianëve, me përjashtim të Vlorës dhe të hinterlandit të saj».

Me porosi që të formonin këtë «këshill», në fillim të dhjetorit erdhën në Shqipëri Myfit Bej Libohova, Mehmet Konica, Mustafa Kruja, e persona të tjerë, të cilët gjatë muajit nëntor ishin grumbulluar në Romë për t'u këshilluar me qeverinë italiane.

Në këtë kohë, në Shqipëri lëvizja për mbrojtjen e të drejtave kombëtare kundër planeve imperialiste të pushtuesve italianë dhe të fqinjëve të tjerë po rritej gjithnjë e më shumë. Përvjetori i Shpalljes së Pavarësisë, 28 nëntori 1918, u përkujtua gati në të gjitha qendrat kryesore të vendit. Me këtë rast u organizuan manifestime popullore patriotike. Manifestimi më i fuqishëm ishte ai i Vlorës, të cilën italianët e administronin sikur të ishte shndërruar përfundimisht në një krahinë të mbretërisë italiane. Pohimet që bëri atë ditë në Vlorë Avni Rustemi, që ishte një nga udhëheqësit e manifestimit, shprehnin vendosmërinë e rretheve demokratike e revolucionare shqiptare për të organizuar popullin shqiptar në një luftë të vendosur kundër planeve antishqiptare të qeverisë së Romës. «Toka e bekuar e Vlorës dhe e tërë Shqipërisë, — pohoi ai, — është e jona në të cilën duhet të rrojmë të lirë dhe asnjë fuqi nuk mund të na ndalojë dot nga ky qëllim».

Ndërkaq, edhe lëvizja për organizimin e një kongresi prej nga do të dilte qeveria ishte zgjeruar në gjithë vendin.

Nismat e marra në anë të ndryshme shpunë më në fund në caktimin e ish-kryeqytetit të Shqipërisë, të Durrësit, si vendin më të përshtatshëm për mbledhjen e tij.

Kongresi i Durrësit u hap më 25 dhjetor. Në të morën

pjesë mbi 50 delegatë, që përfaqësonin të gjitha krahinat e vendit të pushtuara nga italianët, me përjashtim të krahinës së Vlorës, delegatët e së cilës, komanda pushtuese italiane, i ndaloi të merrnin pjesë. Në kongres nuk përfaqësoheshin, gjithashtu, krahinat e Lumës e të Peshkopisë, që ndodheshin nën pushtimin serb, dhe të Korçës e Pogradecit, që ishin nën atë francez.

Kongresi si pikë të parë të rendit të ditës pati formimin e një komiteti, të diktuar prej personave të ardhur nga Italia në përshtatje me porosinë e qeverisë së Romës. Megjithatë, ai nuk i zhvilloi punimet në frymën e bindjes së verbër dhe të nënshtrimit që kërkonin pushtuesit italianë, por në një mënyrë pak a shumë të pavarur, dhe në kundërshtim me synimet e tyre politike. Në mos për të gjithë delegatët, për shumicën e tyre ishte bërë tanimë e qartë, nga botimi i përmbajtjes së Traktatit të fshehtë të Londrës, se qeveria e Romës, duke dashur të aneksonte krahinën e Vlorës, nuk do të luante rolin e «mbrojtësit» të Shqipërisë nga rreziku i dy monarkive ballkanike fqinje, sikundër propagandonte me aq bujë, por do të bëhej varrmihësi kryesor i saj. Prandaj të pranishmit në kongres shprehën zemërimin që nuk shikonin midis tyre delegatët e të gjitha krahinave të Shqipërisë së 1913-s, të cilat i quanin «pjesë të pandara të saj duke përfshirë aty edhe Vlorën».

Përfaqësuesit e borgjezisë dhe të çifligarëve të mbledhur në Durrës, duke dashur pastaj të shtinin në dorë pushtetin dhe nën shtytjen e lëvizjes popullore çlirimtare, nuk e miratuan pikën e parë të rendit të ditës. Të mbështetur në parimin e «vetëvendosjes» dhe sidomos në vendimet e Konferencës së Ambasadorëve të vitit 1913, ata formuan jo një komitet, por një qeveri të përkohshme. Me këtë mënyrë ata mendonin se i hiqnin të drejtën edhe «qeverisë» së E.Toptanit në Selanik, që gëzonte përkrahjen e shteteve fqinjë, veçanërisht të Jugosllavisë dhe të Francës, për t'u paraqitur si qeveri legale shqiptare e për të folur në emër të popullit shqiptar.

Kongresi më 27 dhjetor vendosi të formohej edhe një pleqësi (Senat), si organ këshillues i qeverisë, i cili do të thirrej, një herë në dy muaj.

Delegatët e mbledhur në Durrës hartuan një program politik me karakter të përgjithshëm. Ata u shprehën për ruajtjen e pavarësisë, të tërësisë tokësore të shtetit shqiptar dhe për rishikimin e kufijve të 1913-ës në dobi të tij. Për çështjet që lidheshin me statusin juridik të këtij shteti dhe animin politik ndaj njërës apo tjetrës fuqi fituese, për të

cilat, kishte mosmarrëveshje, ata vepruan, siç del nga përbërja e qeverisë dhe e delegacionit, në mënyrë të heshtur dhe në kompromis me njëri-tjetrin. Qeveria e përkohshme që doli nga Kongresi i Durrësit përbëhej prej 14 anëtarësh, një pjesë e mirë e të cilëve si kryeministri Turhan Pashë Përmeti, Myfit Bej Libohova, kleriku katolik Luigj Bumçi, Mustafa Kruja etj. anonin nga Italia, kurse pjesa tjetër si Dr. Mihal Turtulli e Mehmet Konica ishin kundër këtij orientimi. Edhe delegacioni që u zgjodh midis anëtarëve të qeverisë për t'i paraqitur Konferencës së Paqes në Paris kërkesat kombëtare shqiptare dhe për t'i mbrojtur ato, përbëhej nga përfaqësues të këtyre dy grupimeve politike. Delegacioni kryesohej nga vetë kryeministri.

## 4. ÇËSHTJA SHQIPTARE NË KONFERENCËN E PAQES NË PARIS

**Planet antishqiptare të Konferencës së Paqes (janar 1919 — janar 1920)**

Për të përfunduar traktatet e paqes me vendet e mundura dhe për të sistemuar interesat e tyre të pasluftës, pesë fuqitë e mëdha fituese organizuan Konferencën e Paqes, e cila u hap zyrtarisht në Paris më 18 janar 1919. ShBA, Anglia, Franca, Italia dhe Japonia u përpoqën të ndanin botën sipas interesave të tyre imperialiste dhe njëkohësisht të përmbysnin pushtetin sovjetik që ishte vendosur në Rusi. Parisi ishte bërë, siç shkruante atëherë V.I.Lenini, «qendra e aleancës botërore të imperialistëve»[1].

Vëmendja e popullit shqiptar u drejtua në fillim te kjo Konferencë me shpresë se në të do të gjenin një zgjidhje të drejtë kërkesat e tij kombëtare. Por këto kërkesa nuk gjetën në Paris asnjë mbështetje. Përkundrazi, të tri fuqitë kryesore fituese të luftës, Franca, Anglia dhe ShBA, e trajtuan problemin shqiptar jo si një problem më vete, por e panë Shqipërinë si një «plaçkë tregu» për të kënaqur synimet grabitqare të Italisë, Greqisë e Jugosllavisë, në përshtatje me planet e tyre të përgjithshme imperialiste.

Qeveria e Romës donte të siguronte zotërimin e Vlorës dhe protektoratin mbi «shtetin autonom shqiptar», që do

1) V. I. Lenin. *Veprat*, vëll. 30, f. 10.

cilat, kishte mosmarrëveshje, ata vepruan, siç del nga përbërja e qeverisë dhe e delegacionit, në mënyrë të heshtur dhe në kompromis me njëri-tjetrin. Qeveria e përkohshme që doli nga Kongresi i Durrësit përbëhej prej 14 anëtarësh, një pjesë e mirë e të cilëve si kryeministri Turhan Pashë Përmeti, Myfit Bej Libohova, kleriku katolik Luigj Bumçi, Mustafa Kruja etj. anonin nga Italia, kurse pjesa tjetër si Dr. Mihal Turtulli e Mehmet Konica ishin kundër këtij orientimi. Edhe delegacioni që u zgjodh midis anëtarëve të qeverisë për t'i paraqitur Konferencës së Paqes në Paris kërkesat kombëtare shqiptare dhe për t'i mbrojtur ato, përbëhej nga përfaqësues të këtyre dy grupimeve politike. Delegacioni kryesohej nga vetë kryeministri.

## 4. ÇËSHTJA SHQIPTARE NË KONFERENCËN E PAQES NË PARIS

**Planet antishqiptare të Konferencës së Paqes (janar 1919 — janar 1920)**

Për të përfunduar traktatet e paqes me vendet e mundura dhe për të sistemuar interesat e tyre të pasluftës, pesë fuqitë e mëdha fituese organizuan Konferencën e Paqes, e cila u hap zyrtarisht në Paris më 18 janar 1919. ShBA, Anglia, Franca, Italia dhe Japonia u përpoqën të ndanin botën sipas interesave të tyre imperialiste dhe njëkohësisht të përmbysnin pushtetin sovjetik që ishte vendosur në Rusi. Parisi ishte bërë, siç shkruante atëherë V.I.Lenini, «qendra e aleancës botërore të imperialistëve»[1].

Vëmendja e popullit shqiptar u drejtua në fillim te kjo Konferencë me shpresë se në të do të gjenin një zgjidhje të drejtë kërkesat e tij kombëtare. Por këto kërkesa nuk gjetën në Paris asnjë mbështetje. Përkundrazi, të tri fuqitë kryesore fituese të luftës, Franca, Anglia dhe ShBA, e trajtuan problemin shqiptar jo si një problem më vete, por e panë Shqipërinë si një «plaçkë tregu» për të kënaqur synimet grabitqare të Italisë, Greqisë e Jugosllavisë, në përshtatje me planet e tyre të përgjithshme imperialiste.

Qeveria e Romës donte të siguronte zotërimin e Vlorës dhe protektoratin mbi «shtetin autonom shqiptar», që do

1) V. I. Lenin. *Veprat*, vëll. 30, f. 10.

të formohej ose në Shqipërinë e Mesme, sikundër ishte parashikuar në Traktatin e fshehtë të Londrës, ose në kufijtë e 1913-ës siç e dëshironte tani ajo. Këto synime të Italisë për të përjashtuar Jugosllavinë dhe Greqinë nga pjesëmarrja në ndarjen e Shqipërisë vinin në kundërshtim me planet e dy fqinjëve ballkanikë dhe të fuqive që qëndronin prapa tyre.

Qeveria greke kërkonte aneksimin e Korçës dhe të Gjirokastrës. Duke mos mundur ta mbështeste këtë kërkesë mbi parimin e kombësisë, kryeministri grek E. Venizelloja ngriti përpara Konferencës argumentin e rremë e tanimë të vjetëruar se shqiptarët e krishterë, që përbënin gjysmën e banorëve të këtyre dy trevave, e ndjenin veten grekë dhe iu referua Traktatit të fshehtë të Londrës, që e detyronte Italinë, po të realizonte për vete atë që ishte parashikuar në këtë traktat, të mos e kundërshtonte edhe aneksimin e Shqipërisë së Jugut prej Greqisë. Për këtë arsye përfaqësuesi i qeverisë greke, nuk u shpreh kundër pretendimeve të Italisë në Shqipëri.

Më ndryshe vepruan përfaqësuesit e Jugosllavisë, të cilët në fillim, kërkesat e tyre territoriale në Shqipëri nuk i paraqitën në formë të drejtpërdrejtë. Delegacioni jugosllav u shpreh për pavarësinë e Shqipërisë në kufijtë e 1913-ës. Ky qëndrim u përcaktua nga rivaliteti që ekzistonte midis Jugosllavisë dhe Italisë në Adriatik e në Shqipëri. Qeveria e Beogradit pranonte më mirë të kishte në kufijtë e saj jugperëndimorë një shtet të vogël shqiptar të pavarur, se sa një fqinjë të tillë në truallin shqiptar, siç ishte Italia imperialiste. Qeveria jugosllave, nga ana tjetër, synonte ta kishte Shqipërinë nën ndikimin e vet nëpërmjet agjentit të saj, E.Toptanit, ambicjet e të cilit për t'u vënë në krye të shtetit shqiptar vazhdoi t'i përkrahte. Por në rast se ndonjë vendi tjetër, thuhej në memorandumin jugosllav, paraqitur Konferencës në shkurt 1919, do t'i njihej e drejta e pushtimit ose e protektoratit mbi një pjesë apo mbi tërësinë e Shqipërisë së 1913-ës, atëherë Jugosllavia, për «të mbrojtur interesat e saj jetike», ruante të drejtën të kërkonte pjesën që «i takonte».

Në komitetin për çështjet greke e shqiptare që u krijua në shkurt nga të katër fuqitë (Anglia, Franca, ShBA dhe Italia) pretendimet aneksuese të Venizellos gjetën përkrahjen e plotë të Francës dhe të Anglisë dhe mbështetjen e pjesshme të ShBA. Ndërsa Italia u shpreh për ruajtjen e kufijve të 1913-ës në trevat jugore të Shqipërisë, të cilat donte t'i vinte nën protektoratin e saj, përfaqësuesit francezë dhe anglezë, që kërkonin t'i ngushtonin kufijtë e një

Shqipërie nën vartësinë e Italisë, shprehën mendimin që Korça e Gjirokastra t'i kalonin Greqisë, siç ishte parashikuar në traktatin e nënshkruar prej tyre më 26 prill 1915. Përfaqësuesit e ShBA, nga ana e tyre, mbajtjen e Vlorës prej Italisë e quanin të mjaftueshme për «sigurimin» e imperializmit italian në Adriatikun jugor dhe kundërshtonin pretendimin tjetër të qeverisë së Romës për të pasur kontrollin e kanalit të Korfuzit. Prandaj ata dolën me propozimin që treva e Gjirokastrës deri në bregdet, e cila lidhej me kontrollin e këtij kanali, t'i jepej Greqisë, kurse Korça të mbetej në kufijtë e Shqipërisë.

Për shkak të këtyre kontradiktave çështja e kufirit shqiptaro-grek mbeti e hapur, ndërsa i gjithë problemi shqiptar u lidh me të ashtuquajturën «çështje të Adriatikut», d.m.th. me mpleksjen e kërkesave të Italisë e Jugosllavisë dhe konfliktin midis tyre për ndarjen e tokave të ish-Perandorisë Austro-Hungareze gjatë bregut lindor të Adriatikut, çështje që filloi të shqyrtohej në prill 1919. Qeveria e Romës kërkonte të aneksonte si viset bregdetare që parashikoheshin në Traktatin e fshehtë të Londrës e që bashkoheshin pjesërisht ose tërësisht prej sllavësh ashtu edhe qytetin e Fiumes (Rjekës), të banuar në pjesën më të madhe prej italianësh, por që sipas traktatit, duhej t'i mbetej Kroacisë (Jugosllavisë).

ShBA, të lira nga detyrimet e Traktatit të Londrës të vitit 1915, dolën hapur kundër pretendimeve aneksioniste italiane mbi viset e banuara prej sllavëve, por, nga ana tjetër, ato e pranuan të ashtuquajturin parim të «sigurimit» të Italisë imperialiste në detin Adriatik. Duke u nisur prej këtej në memorandumin e 14 prillit drejtuar qeverisë italiane, presidenti amerikan Uilson zotërimin italian të Polas në veri të këtij deti, të një ishulli në pjesën qendrore të tij dhe zotërimin e Vlorës në jug, i quante të mjaftueshme për kontrollin e Adriatikut nga ana e Italisë. Fiumen, të cilën synonin ta përdornin edhe për depërtimin e lirë ekonomik të tyre në Evropën Qendrore, ShBA donin ta shpallnin një port ndërkombëtar. Si i tillë, ai duhej të bëhej një «qytet i lirë». Nga ana tjetër, Anglia dhe sidomos Franca që përkrahte Jugosllavinë për ta pasur si kundërpeshë ndaj Italisë, e shfrytëzuan kërkesën italiane për Fiumen që të goditnin pretendimet e Romës edhe në Dalmaci.

Si pasojë e këtyre kontradiktave shqyrtimi i «çështjes së Adriatikut» ndoqi rrugën e gjatë të projekteve dhe të kompromiseve të shumta e gjithnjë në dëm të tërësisë tokësore të shtetit shqiptar dhe të pavarësisë së tij. Gjatë pazarllëqeve që u bënë në maj 1919 për zgjidhjen e «çësh-

tjes së Adriatikut», fuqitë nën pretekstin e të ashtuquajturës «papjekuri» politike të popullit shqiptar për një jetë shtetërore plotësisht të pavarur, projektuan edhe vendosjen e shtetit të cunguar shqiptar nën mandatin italian.

Pazarllëqet e zhvilluara në Paris nuk i kishin kënaqur të gjitha kërkesat e Italisë. Me qëllim që të manovronte më mirë dhe të kishte mundësi të përqëndronte vëmendjen në «çështjen e Adriatikut», qeveria e re italiane, që erdhi në fuqi në qershor 1919, filloi bisedimet me vetë qeverinë greke, pretendimet e së cilës si në Shqipëri dhe gjetkë kishin gjetur, nga ana e të tri fuqive kryesore të konferencës, një përkrahje më të madhe nga ato të Italisë. Edhe vetë Greqia ishte e interesuar për sheshimin e një vargu kontradiktash që kishte me Italinë në Shqipërinë e Jugut, Azinë e Vogël, Dodekanez e gjetkë, por nuk kishte gjetur gatishmëri nga ana e qeverisë së mëparshme italiane.

Bisedimet midis ministrit të Jashtëm të qeverisë së re italiane, T. Titonit (Tommaso Tittoni) dhe E. Venizellos, përfunduan kështu shpejt me nënshkrimin, më 29 korrik 1919, të një marrëveshjeje të fshehtë, në bazë të së cilës Roma do të mbështeste në Konferencë kërkesën greke për aneksimin e Korçës dhe të Gjirokastrës, ndërsa Greqia do të përkrahte mandatin italian mbi Shqipërinë e cunguar dhe aneksimin italian të Vlorës. Kjo marrëveshje do të ishte e vlefshme edhe në qoftë se ShBA do të vazhdonin të kërkonin që Korça të mbetej brenda kufijve të shtetit shqiptar dhe, si pasojë, Greqia të merrte vetëm trevën e Gjirokastrës. Greqia, nga ana e saj, pranonte t'i lëshonte Italisë për 50 vjet një pjesë të skelës së Sarandës dhe të ruante asnjanësinë e kanalit të Korfuzit.

Projektet e mëparshme të Konferencës së Paqes në dëm të tërësisë tokësore të shtetit shqiptar dhe të pavarësisë së tij politike, morën një formë më të plotë në diskutimet që u zhvilluan pas marrëveshjes italo-greke. Përfaqësuesit e ShBA, për pozitën e veçantë që kishin, vazhduan të luanin edhe paskëtaj rolin kryesor midis partnerëve të tjerë, dhe u treguan dorëlëshuar ndaj pretendimeve të qeverisë së Romës në Shqipëri. Këta përfaqësues pasi kishin pranuar në prill 1919 aneksimin italian të qytetit të Vlorës, në shtator 1919 pranuan edhe zgjerimin e këtij aneksimi mbi të gjithë krahinën e Vlorës. Përveç kësaj, ata u treguan të gatshëm të plotësonin edhe kërkesën për ta futur shtetin shqiptar nën mandatin e Italisë, paraqitur zyrtarisht në gusht nga Titoni. Me lëshime të tilla, që shkelnin tërësinë tokësore dhe pavarësinë e shtetit shqiptar në dobi të Italisë, amerikanët synonin t'i shtynin qeveritarët italianë të

hiqnin dorë nga kërkesat e tjera në Dalmaci e Fiume.

Në vazhdim të këtyre bisedimeve përfaqësuesit e ShBA, Anglisë dhe Francës përcaktuan një qëndrim të njëjtë ndaj kërkesave italiane në Adriatik dhe për këtë hartuan më 9 dhjetor një memorandum të përbashkët. Në të përsëriteshin lëshimet që i kishin bërë Italisë në Adriatikun verior e verilindor, duke përfshirë edhe «shtetin e lirë» të Fiumes, i cili duhej të vihej nën kujdesin e Lidhjes së Kombeve, dhe hidheshin poshtë disa kërkesa të tjera të palës italiane. Përsa i takonte Shqipërisë, ata i njihnin qeverisë së Romës sovranitetin e plotë mbi Vlorën dhe krahinën e saj si dhe mandatin mbi shtetin shqiptar të gjymtuar, i cili, sipas promemorjes që i bashkangjitej memorandumit, «kishte nevojë për këshillë dhe ndihmë administrative të njërës nga Fuqitë e Mëdha». Kufijtë e këtij shteti me Jugosllavinë mbeteshin ato që ishin caktuar më 1913; kësaj të fundit i njihej vetëm e drejta e një daljeje tregtare në Shqipërinë e Veriut. Për kufirin shqiptaro-grek nuk ishte arritur një zgjidhje në tërësinë e tij; megjithatë, sipas memorandumit Greqia do të pushtonte tokat shqiptare të trevës së Gjirokastrës që shtriheshin në perëndim të maleve të Nemërçkës duke përfshirë edhe Tepelenën e Kurveleshin. Ky pushtim i trevës së Gjirokastrës do të ishte një hap drejt aneksimit të saj nga ana e Greqisë. Fati i Korçës do të ishte përsëri objekt bisedimi midis përfaqësuesve të ShBA, Francës dhe Anglisë, nga njëra anë, të cilët i caktonin vetes të drejtën të flisnin në emër të Shqipërisë, dhe përfaqësuesve të Italisë e Greqisë, nga ana tjetër.

Meqenëse memorandumi i 9 dhjetorit nuk i kënaqte disa kërkesa të palës italiane, sidomos në Fiume, diskutimi i mëtejshëm u vendos të rimerrej në fillim të janarit 1920. Nga ana tjetër, nga zgjidhja që i jepte ky memorandum «çështjes së Adriatikut» në përgjithësi, dhe asaj shqiptare në veçanti, kishte mbetur i pakënaqur edhe delegacioni i qeverisë së Beogradit. Ky delegacion e quante arbitrar dhe në dëm të Jugosllavisë «sigurimin strategjik» të Italisë në Adriatik, të parashikuar në momerandum. Më 8 janar ai i parashtroi Konferencës kundërpropozimet e veta. Duke kaluar në problemin shqiptar, delegacioni i Beogradit me N. Pashiqin në krye, paraqiti kërkesat e tij territoriale. Për arsye të rrezikut që paraqiste për Jugosllavinë vendosja e Italisë në Vlorë dhe shtrirja e mandatit italian mbi Shqipërinë, Pashiqi përsëriste propozimin e shkurtit 1919, se qeveria e tij preferonte ngritjen e një shteti shqiptar të pavarur me një administratë të vetën, në kufijtë e 1913-ës. Megjithatë, edhe në këtë rast ai kër-

konte tani një kufi «më të favorshëm» për Jugosllavinë si nga pikëpamja ekonomike, ashtu edhe ajo strategjike duke aneksuar disa toka të shtetit shqiptar. Këtu nuk ishte fjala aspak për një «korrigjim kufijsh», siç pohohej qëllimisht në memorandumin e 8 janarit, por për aneksimin e të gjitha tokave në të djathtë të Drinit të Zi dhe të Bunës si edhe malësitë e Kelmendit e të Kastratit.

Kërkesa jugosllave për mënjanimin e mandatit italian dhe të aneksimit të Vlorës në një kohë kur këto pretendime të Italisë kishin mbështetjen e ShBA, Anglisë, dhe Francës, ishte e pamundur të realizohej, prandaj në memorandumin e tij të 8 janarit delegacioni i Beogradit kërkonte ta vinte Jugosllavinë në pozita të barabarta me dy fqinjët e tjerë në ndarjen e Shqipërisë. Në këtë memorandum thuhej se po të mos pranohej zgjidhja e problemit shqiptar, sipas propozimit të mësipërm të tij, atëherë Jugosllavia kërkonte edhe aneksimin e Shqipërisë së Veriut deri në lumin Drin, duke premtuar t'i jepte në këtë rast Shkodrës një autonomi administrative lokale.

Përfaqësuesit e Anglisë dhe Francës, Llojd Xhorxhi (D.Lloyd George) dhe Klemansoi (G.Clemanceau), duke dashur të kënaqnin edhe pretendimet jugosllave, arritën më 13 janar 1920 me përfaqësuesin e Italisë, Nitin, një kompromis, sipas të cilit Shqipëria copëtohej midis 3 shteteve fqinje gati ashtu siç ishte parashikuar në Traktatin e fshehtë të Londrës. Sipas këtij kompromisi Fiumeja do t'i kalonte Italisë, kurse Jugosllavia do të merrte si kompensim Shqipërinë e Veriut me qendër Shkodrën, e cila do të gëzonte «një autonomi», si ajo e krahinës rutine në Çekosllovaki. Greqia do të aneksonte Korçën e Gjirokastrën, ndërsa Italisë do t'i jepej Vlora me një hinterland të gjerë si edhe mandati mbi pjesën që mbetej nga trualli i Shqipërisë.

Në këtë mënyrë përfaqësuesit e Fuqive të Mëdha fituese të luftës nuk përfillën as kërkesat e drejta kombëtare të popullit shqiptar dhe as propozimet e delegatëve shqiptarë në Paris.

**Qëndrimi dhe veprimtaria e delegatëve shqiptarë në Paris**

Delegacioni qeveritar shqiptar që kishte shkuar në kryeqytetin e Francës i paraqiti Konferencës së Paqes gjatë muajit shkurt 1919 qëndrimin e vet në dy memorandume. Në to pavarësia e Shqipërisë konsiderohej e siguruar me vendimet e 1913-ës dhe kërkohej

ndreqja e padrejtësive që ishin bërë më parë lidhur me kufijtë, me vendimet e Kongresit të Berlinit më 1878 dhe të Konferencës së Londrës më 1913. Duke parë se kërkesat e tij për zgjerimin e kufijve ishin lënë mënjanë dhe po gjenin miratim pretendimet e fqinjëve ballkanike, ky delegacion i parashtroi më 7 mars Konferencës së Paqes një propozim që kishte për bazë parimin e drejtë të «vetëvendosjes» së popujve, për të cilin ishte folur shumë gjatë luftës. Aty propozohej vendosja e forcave të ShBA në krahinat shqiptare që kishin mbetur jashtë kufijve të 1913-ës për t'i administruar ato për një ose dy vjet me qëllim që atje të organizohej një plebishit për caktimin e fatit të tyre të mëtejshëm. Po të pranohej kjo, atëherë forcat e ShBA mund të shtriheshin përkohësisht, po me qëllim plebishiti, edhe në dy trevat e Shqipërisë së Jugut, të pretenduara nga Greqia

Ky veprim ishte rezultat i iluzioneve uilsoniane që ishin përhapur atëherë në disa rrethe shqiptare, sidomos në kolonitë jashtë vendit, të cilat kishin filluar të dërgonin edhe përfaqësuesit e tyre në Paris. Deri këtu delegatët shqiptarë vepruan të bashkuar. Më tej dolën në shesh mosmarrëveshjet midis tyre të cilat shpunë në ndarjen e delegacionit qeveritar në dy fraksione të veçanta. Në prill 1919, sapo u përhapën lajme mbi fillimin e diskutimit të «çështjes së Adriatikut», ato nisën të vepronin në mënyrë të veçuar e sipas orientimeve të tyre politike duke i dërguar Konferencës së Paqes, më 14 prill, nga një memorandum të vetin. Fraksioni me orientim amerikano-anglez i përbërë nga Dr. Mihal Turtulli e Mehmet Konica që u mbështet edhe nga përfaqësuesit e kolonive shqiptare (të Turqisë, ShBA dhe Rumanisë) drejtohej kundër synimeve të Italisë mbi Vlorën dhe vinte në dukje pasojat e dëmshme që do të kishte për Shqipërinë protektorati italian. Megjithatë, anëtarët e këtij grupi nuk dolën përpara Konferencës së Paqes me propozimin për t'i njohur shtetit shqiptar pavarësinë e plotë të tij dhe të kundërshtonin planet e Konferencës së Paqes për ta vënë atë nën mandatin e një fuqie imperialiste. Duke mos parë brenda vendit forca të afta për konsolidimin e këtij shteti dhe për të mënjanuar mandatin italian, ata kërkuan vendosjen e shtetit të pavarur shqiptar nën mandatin e përkohshëm të ShBA ose të ndonjë fuqie tjetër që «nuk kishte» interesa të drejtpërdrejta në Shqipëri dhe në Ballkan. Në këtë mënyrë këta përfaqësues të borgjezisë shqiptare nuk e luftonin në parim sistemin imperialist të mandateve që ishte jo «ndihmë» për popujt e prapambetur nga ana e Fuqive të Mëdha «të qytetëruara», siç pohohej zyrtarisht, por një formë e re

e maskuar shfrytëzimi e shtypje e këtyre popujve; rrjedhimisht ata nuk e orientonin lëvizjen kombëtare në një rrugë të drejtë antiimperialiste e luftarake.

Aq më pak nuk mund ta bënin një gjë të tillë anëtarët e fraksionit tjetër me orientim italian që përbëhej nga Turhan Pasha, Luigj Bumçi, Mustafa Kruja, nga të cilët anonte edhe Luigj Gurakuqi. Në memorandumin e 14 prillit ata kërkonin, për një kohë të caktuar, sa të mëkëmbej shteti shqiptar, jo një mandat por «ndihmën» apo, siç thuhej në memorandum, «asistencën dashamirëse» të njërës prej Fuqive të Mëdha aleate, të cilën do ta zgjidhte vetë qeveria shqiptare. Kjo fuqi, siç lihej të kuptohej, do të ishte Italia, «ndihma» e së cilës duhej të ishte e tillë që të pajtohej me pavarësinë dhe sovranitetin e shtetit shqiptar dhe të mos shërbente si mjet për kolonizimin e vendit.

Kështu, delegatët shqiptarë në Paris filluan në fakt të kërkonin kalimin e shtetit shqiptar nga kontrolli kolektiv i fuqive të përcaktuar në statusin juridik të 29 korrikut 1913, nën kontrollin apo drejtimin e njërës prej tyre.

Grupi i Turhan Pashës me të cilin u bashkuan edhe dy anëtarë të tjerë të qeverisë, Mehdi Frashëri e Mufit Libohova, që arritën në Paris në fund të prillit, filloi të bënte disa hapa për të arritur me qeverinë e Romës në një marrëveshje dypalëshe. Duke u nisur nga pikëpamja për të pajtuar interesa gjoja «të përbashkëta» të Italisë imperialiste me ato të Shqipërisë së vogël e të dobët çifligare-borgjeze, ata vendosën jo vetëm të pranonin «ndihmën» italiane, por t'i njihnin Italisë edhe interesat «strategjike dhe detare» që kishte në Vlorë duke i lëshuar asaj, në rast se do të siguronte tërësinë tokësore të shtetit shqiptar, pushtimin ushtarak të ishullit të Sazanit, Karaburunit dhe Zvërnecit dhe ndërtimin e një baze ushtarake detare në Pashaliman.

Këto lëshime iu propozuan palës italiane më 28 maj, por autorët e tyre nuk morën ndonjë përgjigje. Megjithatë, ata nuk ndryshuan qëndrimin e tyre politik as pas marrëveshjes italo-greke të 29 korrikut, as pas pranimit në shtator, nga ana e fuqive, të kërkesës së Romës për vendosjen e shtetit shqiptar nën mandatin italian. Pikërisht në këtë kohë shumica e pjesës tjetër të delegatëve kaloi në pozita më luftarake duke i kërkuar delegacionit qeveritar të dilte përpara Konferencës së Paqes me kërkesën për një shtet shqiptar plotësisht të pavarur si mjet i vetëm diplomatik që kishte mbetur për të luftuar mandatin. Por delegacioni qeveritar, që kryesohej tani nga kleriku katolik Luigj Bumçi, nuk donte të hiqte dorë nga përpjekjet për t'i si-

guruar shtetit shqiptar një «asistencë dashamirëse e të përkohshme» dhe me notën e vet drejtuar Konferencës më 9 tetor propozonte t'i arrihej këtij qëllimi jo me anën e një mandati, por, sipas kësaj note, «nëpërmjet një ndryshimi të arsyeshëm e në pajtim me shpirtin e kohës e me nevojat e vendit, të dispozitave të Konferencës së Londrës të 1913-ës mbi ngritjen e shtetit shqiptar».

Anëtarët me orientim italian të qeverisë së Durrësit, kishin menduar që disa pikave të statusit të 29 korrikut 1913 t'u bëheshin dy ndryshime kryesore, të dyja në dobi të Italisë. E para, në krye të shtetit shqiptar të qëndronte një princ i huaj, siç ishte vendosur më 1913, vetëm se tani ai të ishte italian, nga shtëpia mbretërore e Savojës, dhe, ndryshe nga viti 1913, të shoqërohej tani nga forca italiane të armatosura, të cilat do të qëndronin në Shqipëri përkohësisht, deri sa të konsolidohej shteti shqiptar; ato do të quheshin forca përcjellëse të princit dhe jo si forca pushtuese të vendit.

Mendimin për të vënë në krye të shtetit «të pavarur» shqiptar një princ italian, i cili në të vërtetë do t'i hapte rrugën Italisë imperialiste të depërtonte në Shqipëri dhe ta shndërronte këtë në një koloni, e kishin përkrahur fuqimisht edhe përfaqësuesit e kishës katolike shqiptare, e cila kishte në Paris, përveç Luigj Bumçit, edhe një klerik tjetër të lartë, Gjergj Fishtën, që kryente detyrën e sekretarit të përgjithshëm të delegacionit qeveritar. Qysh gjatë luftës organet e shtypit të këtij kleri kishin pohuar se rregullin dhe sundimin në Shqipëri duhej t'i merrte në dorë «krahu i fortë e i qytetnuem i ndonjë mikut të vërtetë» mbasi populli shqiptar, sot për sot, nuk qenkësh i zoti «as dijetarisht, as ekonomikisht, as politikisht me jetue në vedi si e lyp koha e sotme».

Ndryshimi i dytë kishte të bënte me «garantimin» e asnjanësisë së Shqipërisë. Kjo asnjanësi duhej të rivendosej dhe të «garantohej» kolektivisht nga fuqitë si më 1913, me ndryshimin që këto fuqi të ngarkonin, kur të paraqitej nevoja, qeverinë italiane «për zbatimin e kushteve të garancisë».

Konferenca e Paqes nuk pranoi ta dëgjonte delegacionin shqiptar. Në fund të dhjetorit ky i paraqit Konferencës një projekt tjetër ku parashtroheshin vetëm ato propozime që kishin për qëllim të shmangej copëtimi i vendit në favor të tri monarkive fqinjë, duke u bërë këtyre disa lëshime. Jugosllavisë i lejohej tranziti i lirë i mallrave në Shqipërinë e Veriut, komuniteteve orthodokse të Korçës dhe Gjirokastrës u njihej «autonomia e brendshme», ndërsa për

«sigurimin» e Italisë në Adriatikun jugor delegacioni deklaronte se ishte i gatshëm t'i paraqiste konferencës një «formëzë godije» të tillë që të ruante sovranitetin e Shqipërisë mbi Vlorën dhe krahinën e saj. Në këtë rast Italisë mendohej t'i lejohej ndërtimi i një baze ushtarake detare në Orik (Pashaliman), të cilën do ta mbante me qira, dhe t'i njihej pushtimi konvencional i ishullit të Sazanit.

Vetëm pas kompromisit anglo-franko-italian të 13-14 janarit 1920, kur përpjekjet për t'i siguruar shtetit shqiptar një «ndihmë» që të pajtohej me «pavarësinë dhe sovranitetin» e këtij shteti dështuan plotësisht, disa anëtarë të delegacionit qeveritar pranuan, nën presionin edhe të përfaqësuesve të kolonive, të hiqnin dorë nga këto përpjekje shumë të dëmshme dhe t'i kërkonin konferencës t'i njihte shtetit shqiptar pavarësinë e plotë të tij. Megjithatë, në kushtet e krijuara, pavarësia e shtetit shqiptar dhe tërësia e tij tokësore mund të arriheshin jo me anën e përpjekjeve të jashtme diplomatike, por nëpërmjet luftës së brendshme popullore. Bazat për organizimin e kësaj lufte u hodhën në Kongresin e Lushnjës.

## 5. KONGRESI I LUSHNJËS

**Rritja e lëvizjes kombëtare**

Politikën e saj antishqiptare në Konferencën e Paqes, qeveria e Romës e ndoqi edhe brenda vendit. Për të krijuar një gjendje mbytëse për Lëvizjen Kombëtare Shqiptare dhe për t'i hapur kështu rrugën realizimit të planeve të tyre në Shqipëri, pushtuesit italianë, menjëherë sapo mbaroi konflikti botëror, shpallën zonë lufte të gjitha tokat e Shqipërisë të pushtuara prej tyre, nuk lejuan qarkullimin nga një krahinë në tjetrën pa lejen e tyre, mbajtën një censurë të rreptë në shtyp dhe në letërkëmbimin privat dhe i ruajtën në duart e tyre lidhjet telegrafike e telefonike.

Qeveria italiane vuri nën kontrollin e drejtpërdrejtë të saj edhe aparatin e qeverisë së Durrësit. Ajo caktoi pranë kësaj qeverie një përfaqësues të Ministrisë së saj të Punëve të Jashtme, pa miratimin e të cilit nuk mund të bëhej asnjë veprim me rëndësi. «Këshilltarë» dhe «organizatorë» të shumtë ushtarakë italianë, u vendosën gjithashtu pranë

ministrive, prefekturave dhe nënprefekturave. Ata përqëndruan të gjithë pushtetin administrativ në duart e tyre nën pretekstin se në Shqipëri vazhdonte gjendja e luftës.

Përveç kësaj autoritetet italiane mënjanuan nga administrata shqiptare kundërshtarët politikë dhe i zëvendësuan me personat që u pëlqenin atyre. Qëndrimi i pushtuesve italianë ndaj popullit shqiptar ishte, gjithashtu, fyes dhe përbuzës. Ata ndoqën politikën dinake të përçarjes politike e fetare midis myslimanëve dhe të krishterëve dhe nxitën veprimtarinë e bandave të grabitësve dhe të vrasësve, me qëllim që të pengonin organizimin e qëndresës dhe ta detyronin popullsinë të pranonte si të nevojshme «mbrojtjen» apo «tutelën» e Italisë.

Edhe qeveria e Beogradit, krahas përkrahjes morale e materiale që u jepte mercenarëve të Esat Toptanit dhe agjentëve të tij, përpiqej të merrte nga krerët e krahinave verilindore të pushtuara prej saj deklarata projugosllave, të cilat i paraqiste pastaj në Konferencën e Paqes. Duke korruptuar disa krerë të malësive, ajo kujtonte se do ta detyronte popullsinë e këtyre krahinave të mos ngrihej kundër synimeve aneksuese serbe e malazeze. Nga ana tjetër, Beogradi vazhdoi të shtypte me hekur e zjarr luftën çlirimtare që rifilloi në Kosovë me rivendosjen atje, në fund të vitit 1918, të administratës dhe të forcave jugosllave.

Në përputhje me politikën e qeverisë së Parisit ndaj problemit shqiptar, vepruan në Korçë edhe pushtuesit francezë. Ata nuk i dhanë leje një delegacioni korçar të shkonte në Konferencën e Paqes dhe në fund të marsit 1919 nuk lejuan të ngrihej më në krahinën e Korçës flamuri shqiptar.

Këto ngjarje të brendshme të mpleksura me lajmet e frikshme që filluan të vinin nga Parisi qysh në muajt e parë të vitit 1919, i nxitën aktivistët e organizatave të ndryshme politike të ngritura në vend ta zgjeronin veprimtarinë patriotike. Duke analizuar mirë koniunkturën politike ndërkombëtare, ata përcaktuan drejt se armiku i jashtëm kryesor, kundër të cilit populli shqiptar duhej të përqendronte luftën e tij, ishte Italia me pretendimet e saj për të aneksuar Vlorën dhe për të vendosur protektoratin mbi shtetin shqiptar, ishin njësitet e armatosura italiane si forcë ekzekutive për të vënë në jetë këto plane. Këto organizata dhe shtypi i tyre arritën të mënjanonin ndikimin e veprimtarisë së dëmshme të qeveritarëve të Durrësit, të cilët i frynin rrezikut të dy fqinjëve ballkanikë, Greqisë dhe Jugosllavisë, ndërsa Italinë imperialiste e paraqitnin si «mike» e «mbrojtëse» të shqiptarëve.

Duke demaskuar këtë politikë, gazeta «Populli», në

mars 1919, shkruante se avazin «si me e shpëtue delen prej gojës së ujkut dhe masandej me i vu thikën në fyt», populli shqiptar e kishte dëgjuar edhe nga pushtuesit e mëparshëm austro-hungarezë, prandaj këtë «miqësi» ai e priste «me një zemërim e një neveri të thellë». Shtypi i organizatave politike kombëtare brenda vendit dhe ai i kolonive jashtë, theksonte se miqësia me Italinë ishte e dëshirueshme për gjithë shqiptarët, por ajo mund të bëhej realitet vetëm atëherë kur qeveria e Romës të hiqte dorë nga planet e saj për aneksimin e krahinës së Vlorës dhe nga protektorati mbi shtetin shqiptar.

Kjo luftë politike e bëri gjithnjë e më të qartë në masat popullore rrezikun e madh që fshihej prapa politikës së Romës. Si pasojë, lëvizja për të kundërshtuar më me forcë pushtuesit italianë u rrit edhe më shumë.

Nga ana tjetër edhe orvatjet e dëmshme në Konferencën e Paqes të përfaqësuesve me orientim anglo-sakson për t'i kundërvënë mandatit italian atë të ShBA, ndonëse patën për një kohë një farë jehone, prapëseprapë nuk arritën ta çorientonin Lëvizjen Kombëtare Shqiptare dhe ta fusnin atë në rrugë pa krye. Miratimi që mori Italia në prill 1919 edhe nga ShBA për të aneksuar Vlorën dhe projektet e majit për të vendosur mandatin e huaj mbi Shqipërinë, i zhdukën edhe iluzionet vilsoniane për vendosjen e një paqeje «të drejtë». U bë, pra, po ashtu e qartë se parimi i «vetëvendosjes» së popujve në gojën e imperialistëve nuk ishte gjë tjetër veçse «tym e pluhur sa për të verbuar sytë e opinionit publik», sikundër shkruante gazeta «Dielli» e Federatës «Vatra», më 21 maj 1919.

Perëndimi i shpresave për zgjidhjen e drejtë të problemit shqiptar në Konferencën e Paqes e bëri të domosdoshme mbështetjen më fort në forcat e popullit shqiptar, si e vetmja mundësi për të dalë nga gjendja kritike. Në rrethet patriotike më të vendosura dhe më tejpamëse lindi kështu mendimi që krahas vazhdimit dhe thellimit të luftës politike pë të protestuar kundër padrejtësive të fuqive dhe për të kërkuar me anë mitingjesh popullore dhe memorandumesh respektimin e të drejtave kombëtare, të fillonte edhe organizimi i një qëndrese të armatosur kundër pushtuesve italianë, në qoftë se përpjekjet diplomatike do të dështonin përfundimisht. Ky mendim qarkullonte sidomos në Vlorë qysh në muajin qershor 1919. Ndërkohë, ishte përhapur gjerësisht kërkesa për thirrjen e senatit (pleqësisë), mbledhja e të cilit, në dy muaj një herë, ishte vendosur nga vetë Kongresi i Durrësit. Kjo kërkesë u bë hallka kryesore pas së cilës u kapën në fillim gati të gjitha rrethet

në opozitë me vijën politike të qeverisë së Durrësit. Senatin ato synonin ta përdornin si mjet për të kontrolluar veprimtarinë e qeverisë, për të ndryshuar orientimin e saj proitalian, dhe për t'u hapur kështu rrugën edhe masave të nevojshme kundër vetë pushtuesve.

Përballë kundërshtimit të qeverisë së Durrësit përfaqësuesit e Tiranës bënë përpjekje, në prill 1919, për ta mbledhur senatin kundër vullnetit të qeverisë, por nuk ia arritën dot qëllimit. Me rritjen e pandalshme të lëvizjes kombëtare kërkesa për mbledhjen e senatit filloi të zëvendësohej, dalngadalë, me një kërkesë më të avancuar, me atë për thirrjen e një kongresi të ri kombëtar.

**Kërkesat për thirrjen e një kongresi të ri**

Në 6-mujorin e dytë të vitit 1919 fryma antiimperialiste e masave popullore dhe mosbesimi i tyre ndaj qeverisë së Përkohshme të Durrësit u rritën edhe më shumë si pasojë e jehonës së marrëveshjes italo-greke të 29 korrikut 1919 dhe pastaj e asaj italo-shqiptare të 20 gushtit 1919.

Përmbajtja e marrëveshjes Titoni-Venizello nuk mbeti e fshehtë; këtë pazarllëk imperialistët e trumbetuan venizelistët, të cilët, të verbuar nga ideologjia shtetmadhe e megaliidesë e cilësuan madje si «triumf» apo «fitore të madhe». Përmbajtja e saj bëri në Shqipëri përshtypje shumë të thellë. Nga ajo u prekën edhe shtresat që qëndronin në pozita të lëkundura dhe që besonin në papajtueshmërinë e kontradiktave midis Italisë dhe shteteve ballkanike fqinje të Shqipërisë. Në këto kushte, qeveria e Romës duke kërkuar mjete për ta neutralizuar këtë jehonë e pranoi kërkesën e bërë nga qeveria e Durrësit për të arritur me të në një ujdi për çështjet administrative. Me nënshkrimin e një marrëveshjeje të tillë edhe qeveria shqiptare ndiqte qëllimet e veta. Ajo përpiqej të dilte nga gjendja e vështirë në të cilën e kishin vënë pushtuesit italianë me politikën antishqiptare që ndiqnin edhe në çështjet e brendshme administrative.

Pushteti administrativ i qeverisë së Durrësit ishte shtrirë jo në të gjithë territorin e Shqipërisë të pushtuar nga italianët, por vetëm në katër prefektura: në atë të Beratit, Elbasanit, Durrësit dhe Shkodrës (me qendër në Lezhë), kurse prefekturat e Vlorës dhe të Gjirokastrës pushtuesit italianë nuk kishin pranuar t'i lidhnin me Durrësin,

por i kishin mbajtur nën vartësinë e drejtpërdrejtë të komandës së tyre ushtarake me qendër në Vlorë. Qëndrimi pasiv për muaj të tërë ndaj kësaj çështjeje politike kaq të rëndësishme ishte një arsye tjetër që e kishte bërë qeverinë e Durrësit objekt kritikash shumë të ashpra që iu shtuan atyre për qëndrimin kapitullues ndaj Italisë të përfaqësuesve të saj në Konferencën e Paqes. Pozita e qeverisë ishte vështirësuar edhe për shkak se autoritetet italiane, duke parë që midis nëpunësve e oficerëve shqiptarë të administratës së Durrësit kishin filluar të dukeshin shenjat e pakënaqësisë ndaj politikës së pushtuesve, po bënin përpjekje t'ia hiqnin qeverisë shqiptare edhe drejtimin e xhandarmërisë dhe t'ia kalonin atë komandës italiane në Vlorë.

Me qëllim që të dilte nga kjo gjendje, qeveria e Durrësit dërgoi në Romë, një delegacion të vetin, i cili më 20 gusht nënshkroi një marrëveshje me qeverinë italiane. Sipas kësaj marrëveshjeje, në pritje të vendimeve përfundimtare të Konferencës së Paqes në lidhje me çështjen shqiptare, administrata e qeverisë së Durrësit do të zgjerohej në të gjithë territorin e Shqipërisë së pushtuar prej italianëve ose që do të pushtohej prej tyre, me përjashtim të Vlorës dhe të hiterlandit të saj. Kështu, qeveria italiane qëndronte përsëri hapur në pozitat e mëparshme për ruajtjen e sovranitetit të saj mbi Vlorën. Kurse pazarllëkun e 29 korrikut me qeverinë greke ajo mundohej ta fshihte duke pranuar kërkesën tjetër të qeverisë së Durrësit: administrata shqiptare të shtrihej në krahinat e lakmuara nga dy fqinjët ballkanikë, domethënë në prefekturën e Gjirokastrës që ndodhej nën pushtimin italian, dhe pastaj në atë të Korçës, që vazhdonte të ishte nën pushtimin francez. Ajo do të shtrihej dhe në krahinat verilindore të pushtuara prej serbëve e në Shkodër, ku ndodhej garnizoni ushtarak ndëraleat, kur këto krahina të pushtoheshin nga ushtria italiane.

Në pikat vijuese marrëveshja i hapte rrugën realizimit të mandatit italian. Qeveria e Durrësit pranonte *de jure* detyrën e kontrollorit italian mbi veprimtarinë e qeverisë dhe të shtetit shqiptar. Ai do të quhej tani komisar i lartë dhe do të ndihmohej në punën e tij nga një rrjet i gjerë këshilltarësh e teknikësh italianë. Xhandarmëria shqiptare, megjithëse do të vazhdonte të varej nga qeveria e Durrësit, do të organizohej nga oficerë italianë dhe komandanti i saj i përgjithshëm do të ishte italian; milicia shqiptare do të organizohej nga italianët dhe do të varej vetëm prej tyre etj.

Jehona e marrëveshjes Titoni-Venizello filloi të për-

hapej në Shqipëri nga fundi i gushtit 1919 kurse përmbajtja e marrëveshjes italo-shqiptare u njoh gjatë tetorit të atij viti. Në të njëjtën kohë u bë e njohur orvatja e qeverisë greke për të shtënë në dorë Korçën, në marrëveshje me pushtuesit e atjeshëm francezë, sapo këta të largoheshin prej andej.

Rrethet patriotike korçare filluan përgatitjen për organizimin e një qëndrese të armatosur duke krijuar për këtë qëllim komitete të veçanta, që u formuan edhe në krahinat e tjera të vendit. Organizatat politike lëshuan kushtrimin «Atdheu në rrezik!» dhe u bënë thirrje masave popullore të rroknin armët për të përsëritur «Lidhjen e Prizrenit».

Në këto kushte po bëhej gjithnjë më e ngutshme thirrja e Kongresit të ri kombëtar, i cili «me rrugë legale» do të përmbyste qeverinë e Durrësit dhe do të zgjidhte qeverinë e re me orientim antiitalian. Thirrja e një kongresi të ri, ku të përfaqësohej i gjithë vendi, do të mund të shmangte edhe ndërhyrjen e pushtuesve italianë e do t'i tregonte edhe botës së jashtme se ishte fjala jo për një puç të një grushti njerëzish, por për një vepër që gjente mbështetjen e masave të gjera të popullit shqiptar.

Kërkesave për thirrjen e një kongresi të ri qeveritarët e Durrësit u munduan t'u kundërvinin tani, por vetëm për të fituar kohë, thirrjen e senatit të tyre, të cilin vendosën ta mblidhnin më 15 tetor. Nga ana tjetër ata e përqëndruan vëmendjen më tepër në çështjen e bashkimit politik administrativ të prefekturës së Gjirokastrës me Durrësin, sikundër parashikohej në marrëveshjen italo-shqiptare të 20 gushtit, me shpresë se kjo veprimtari do të ndikonte për të neutralizuar rritjen e lëvizjes. Por ndodhi e kundërta, sepse me këtë rast u zbulua edhe përmbajtja antikombëtare e pikave të tjera të kësaj marrëveshjeje.

Me rritjen e mëtejshme të lëvizjes antiimperialiste veçanërisht në Vlorë, pushtuesit italianë i shtuan këtu masat shtypëse më shumë se kudo gjetkë. Në tetor ata e ndaluan veprimtarinë e organizatës së atjeshme të të rinjve dhe e shpërndanë atë. Në të njëjtën kohë e kundërshtuan edhe kërkesën e popullsisë së krahinës për të zgjedhur përfaqësuesit e saj në senatin e Durrësit. E revoltuar nga kjo shtypje e egër e aspiratave kombëtare, popullsia e Vlorës nuk pyeti më për urdhrin e pushtuesve por zgjodhi në fillim të nëntorit, përfaqësuesit e saj në formë ilegale për në Durrës dhe e shndërroi pastaj përvjetorin e pavarësisë, 28 nëntorin 1919, ashtu si ndodhi edhe në qendrat e tjera kryesore të vendit, në një manifestim antiimperia-

list. Në vendin ku tetë vjet më parë ishte shpallur pavarësia, masat popullore kundërshtuan urdhrin e komandës italiane që ndalonte manifestimet, u derdhën nëpër rrugët e qytetit, u ndeshën me pushtuesit, u gjakosën me ta dhe u shpërndanë vetëm me forcën e armëve. «Rroftë Vlora shqiptare!», «Poshtë barbarët!». Këto ishin parullat kryesore politike që hodhën demonstruesit të revoltuar nga qëndrimi armiqësor i pushtuesve. Atë ditë italianët fyen në mënyrë më të shëmtuar krenarinë kombëtare të popullit shqiptar, duke varur flamurin e tij në bisht të një qeni, të cilin e detyronin të kalonte nëpër rrugët e qytetit të Vlorës.

Kjo përleshje e hapur, e madhe me pushtuesit ishte shumë e rëndësishme; ajo u dha të kuptonin masave popullore të Vlorës dhe të gjithë vendit se vetëm një aksion i armatosur do të mund t'i jepte fund qëndrimit të imperialistëve italianë në Shqipëri. Nga ana tjetër, kjo rritje e vazhdueshme e veprimtarisë politike të masave e lehtësoi punën përgatitore të rretheve më të përparuara patriotike të vendit për thirrjen e një kongresi të ri. Me këtë lëvizje u bashkuan tani edhe grupet me orientim anglo-sakson, si edhe elementë çifligarë, që e hiqnin veten për «nacionalistë». Njëri ndër ta ishte Ahmet Bej Zogolli*. Elementë të tillë shfrytëzuan edhe dobësinë e borgjezisë dhe prirjet e organizatorëve të Kongresit për të bërë me vete sa më shumë njerëz, e në radhë të parë, ata që kishin ndikim në vend dhe mundësi të sillnin në ndihmë të Kongresit edhe forca të armatosura nga krahinat e tyre.

Urrejtjen e popullit shqiptar kundër pushtuesve italianë dhe orientimet e ndryshme politike e lëkundjet e rretheve borgjeze u munduan t'i shfrytëzonin për interesat e tyre edhe të dërguarit amerikanë e veçanërisht britanikë, si gjenerali anglez F.Filips që komandonte forcat angleze të garnizonit ndëraleat të Shkodrës dhe agjenti tjetër anglez M. Iden (M. Idden). Megjithëse qeveria e Londrës nuk i kundërshtoi synimet ekspansioniste të Italisë në Shqipëri të njohura nga Traktati i fshehtë i Londrës, agjentët e saj punuan për t'i orientuar grupet politike shqiptare nga Anglia si «dashamirëse» e Shqipërisë, me qëllim që ajo të

---

*) Ahmet bej Zogolli (1895-1961), me origjinë nga një familje çifligarësh të mëdhenj të Matit. I edukuar në shkollat ushtarake turke, ai u dallua qysh në moshë të re si politikan ambicioz që synonte të zinte ndonjë post të rëndësishëm në shtetin shqiptar. Ishte kryesisht kjo ambicje që e shtyu atë të bashkohej me lëvizjen për rrëzimin e qeverisë së Durrësit.

zgjeronte ndikimin politik dhe të zinte vendin e parë në shfrytëzimin ekonomik të Shqipërisë, sidomos në shfrytëzimin e vajgurit, në rast se qëndresa që po përgatiste populli shqiptar në Kongresin e Lushnjës, do ta largonte Italinë nga Shqipëria.

**Kongresi kombëtar antiimperialist i Lushnjës**

Përgatitjet për thirrjen e Kongresit u përfunduan në mbarim të dhjetorit 1919. Vendi i mbledhjes ishte caktuar Lushnja, si një qytet në qendër të vendit dhe se organet lokale të tij ishin treguar të gatshme të pritnin delegatët.

Thirrjet për mbledhjen e Kongresit filluan të shpërndaheshin më 1 janar 1920, nga një komision organizues me qendër në Lushnjë, i cili ftonte të gjitha krahinat e vendit të dërgonin në këtë qytet përfaqësuesit e tyre, nga dy veta për çdo nënprefekturë. Nevoja e zëvendësimit të qeverisë kapitulluese të Durrësit me një qeveri të re që të ndiqte një politikë të vendosur kombëtare dhe antiimperialiste kishte dalë në plan të parë. Qeverisë së Durrësit i ishte ngushtuar tani, për shkak të politikës së saj të dështuar proitaliane, edhe ajo mbështetje e pakët që kishte patur në fillim. Numri i nëpunësve dhe oficerëve shqiptarë që e kishin braktisur atë dhe kërkonin ndryshimin e gjendjes ishte rritur shumë. Në shtypin kombëtar shqiptar brenda dhe jashtë vendit po shtoheshin kërkesat për të organizuar qëndresën kundër pushtuesve, sepse, sikundër shkruhej atëherë në faqet e tij, «vetëm prej gjakut len liria e një populli».

Terreni për mbledhjen e Kongresit ishte tani i përgatitur edhe për shkak të qëndrimit gjithnjë mospërfillës të qeverisë së Durrësit ndaj mbledhjes së senatit. Këtë rrethanë e shfrytëzuan shumë mirë komisioni organizues dhe të gjithë partizanët e mbledhjes së Kongresit. Përpjekjet e shumta që bëri qeveria e Durrësit për ta ndaluar mbledhjen dështuan. As forcat e vetë xhandarmërisë nuk pranuan të lëviznin kundër Kongresit dhe ta shpërndanin atë, sikundër urdhëroi Durrësi. «Oficerët tanë, urdhrat që u jep komanda e përgjithshme e xhandarmërisë, në marrëveshje me qeverinë, nuk janë duke i dëgjuar», shkruante ato ditë ministri F. Alizoti. Organizimi, nga ana e anëtarëve të qeverisë, i atentateve kundër aktivistëve të Kongresit, siç qe vrasja në Durrës e Abdyl Ypit, më 15 janar 1920,

solli vetëm ndonjë vështirësi, por nuk ia arriti objektivit kryesor. Ato ditë u përhap në vend edhe jehona e pazarllëqeve të fundit të Parisit, e planit anglo-franko-italian të 13-14 janarit për copëtimin e krejt Shqipërisë midis tre shteteve fqinje, jehonë kjo që e ngriti peshë mbarë popullin shqiptar dhe bëri të mënjanohej çdo pengesë për mbledhjen e Kongresit.

Autoritetet italiane të pushtimit, tek të cilat u drejtuan më në fund qeveritarët e Durrësit, për të përdorur njësitë e tyre të armatosura kundër mbledhjes, iu shmangën një ndërhyrjeje të tillë. Pushtuesit bënë shumë provokacione dhe shantazhe, veçanërisht në Lushnjë, shtynë edhe njerëzit e tyre të vrisnin në Shkodër më 10 janar redaktorin e «Popullit», Sali Nivicën; vunë në dispozicion të qeveritarëve të Durrësit edhe disa kontigjente të milicisë shqiptare që ishin nën komandën e tyre, por pa sukses. Këto forca u dërguan në Lushnjë, por kur arritën atje nuk pra-nuan të hapnin zjarr kundër vullnetarëve të armatosur të grumbulluar për të mbrojtur Kongresin. Pushtuesit italianë urdhëruan, më në fund, të shpërndahej Kongresi me anën e një letre që i drejtuan kryesisë së tij. Megjithatë, ata nuk e gjetën me vend të përdornin edhe ushtrinë e tyre sepse një gjë e tillë do të ndikonte në mënyrë të dëmshme në arenën ndërkombëtare. Kjo mund të çonte, nga ana tjetër, edhe në një konflikt të armatosur me shqiptarët. Një konflikt të tillë komanda italiane në Vlorë nuk ishte në gjendje ta përballonte me atë sasi forcash që kishte në Shqipëri, të cilat ishin të shpërndara gjithandej nëpër vend, prej veriut në jug.

Kongresi Kombëtar u hap në Lushnjë, më 21 janar 1920, por meqenëse shumë delegatë, për vështirësi komunikacioni etj., nuk kishin mundur të vinin me kohë, punimet i zhvilloi prej 28 deri 31 janar 1920. Në të morën pjesë mbi 50 përfaqësues nga gati të gjitha krahinat e vendit, duke përfshirë edhe Vlorën.

Kongresi i Lushnjës mori tri vendime me një rëndësi politike shumë të madhe për të ardhmen e vendit. Së pari, ai mori në shqyrtim planet e Konferencës së Paqes për copëtimin e Shqipërisë dhe, duke i hedhur ato poshtë, u shpreh për pavarësinë e plotë të Shqipërisë kundër çdo mandati ose protektorati të cilësdo fuqie të huaj. Në telegramin e protestës që i dërgoi kryetarit të Konferencës së Paqes, Kongresi shpallte botërisht se shqiptarët ishin gati të bënin «të gjitha sakrificat, të derdhnin edhe pikën e fundit të gjakut të tyre, kundër çdo vendimi që do të vinte në rrezik tërësinë tokësore dhe pavarësinë e tyre të plotë».

Me këtë vendim Kongresi hodhi poshtë si planet e Konferencës për ta vënë shtetin e cunguar shqiptar nën mandatin e një fuqie të huaj, ashtu edhe projektet e delegacionit të qeverisë së Durrësit për të vënë në krye të shtetit shqiptar një princ italian, apo për ta vendosur këtë shtet nën «mbrojtjen» e Lidhjes së Kombeve, sikundër kishte propozuar në një notë drejtuar Konferencës më 22 janar.

Protesta të ashpra iu dërgoi Kongresi edhe qeverive angleze, franceze, italiane etj. Në protestën që iu drejtua parlamentit dhe senatit të Italisë, midis të tjerave thuhej: «Lajmi i frikshëm i gjyqit të tmerruar që bëri kundër nesh Konferenca e Parisit, e cila u bë treg i turpshëm i popujve, ndezi kudo zemërimin e tërbuar dhe mërinë e shenjtë të popullit shqiptar». Kongresi, thuhej më poshtë, vendosi njëzëri t'u deklarojë përfaqësuesve të Italisë së «Shqiptarët dinë të vdesin për të mos shkuar nga njëra dorë tek tjetra si tufë delesh e të bëhen plaçkë e atyre që drejtojnë sot diplomacinë e Evropës».



Sulejman Delvina

Vendimi tjetër me rëndësi i Kongresit ishte miratimi i një akti kushtetues, ku përcaktohej sovraniteti i plotë i shtetit shqiptar, i shprehur nga organet shqiptare që zgjodhi vetë Kongresi. Ai formoi një Këshill të Lartë prej 4 vetësh, i cili do të përfaqësonte kryetarin e shtetit shqiptar, derisa ky, ashtu si edhe forma e regjimit, të caktoheshin përfundimisht nga ana e një asambleje kushtetuese. Anëtarë të këtij këshilli u zgjodhën Aqif Pashë Elbasani, Mihal Turtulli, Luigj Bumçi dhe Abdi Bej Toptani. Kongresi zgjodhi, gjithashtu, edhe një Këshill Kombëtar, (që u quajt edhe senat), i përbërë prej 37 anëtarësh dhe që do të kryente funksionet e parlamentit. Këshilli i Lartë do të ushtronte pushtetin ekzekutiv. Ai caktonte kryeministrin, i cili, pasi formonte qeverinë, paraqitej përpara Këshillit

Kombëtar për të marrë pëlqimin e tij. Këshilli Kombëtar ushtronte pushtetin legjislativ e kontrollin mbi qeverinë dhe kishte të drejtë të plotësonte vendet vakante të Këshillit të Lartë. Veprimtaria legjislative e Këshillit Kombëtar ishte e pavarur nga Këshilli i Lartë. Ky i fundit nuk mund ta shpërndante Këshillin Kombëtar. Këtë të drejtë dhe të drejtën për të rrëzuar Këshillin e Lartë e kishte vetëm mbledhja kombëtare e përgjithshme (asambleja).

Kongresi i Lushnjës analizoi veprimtarinë e qeverisë së Durrësit dhe mori vendimin e tretë të rëndësishëm: e rrëzoi këtë qeveri, veprimtarinë e së cilës e quajti si antikombëtare dhe zgjodhi një qeveri të re të kryesuar nga Sulejman Delvina. Zëvendës kryetar u caktua përkohësisht Eshref Frashëri dhe anëtarë: Mehmet Konica për punët e jashtme, Sotir Peci, për arsimin, Hoxha Kadriu për drejtësinë, Ndoc Çoba për financat[1]. Postin e ministrit të Punëve të Brendshme e zuri përfaqësuesi i reaksionit çifligar, Ahmet Zogu.

Pushteti që doli nga Kongresi, nga përbërja e tij shoqërore, përfaqësonte kryesisht aleancën politike të borgjezisë dhe të çifligarëve me orientim antiitalian ku pozitat e së parës ishin relativisht të forta.

Vendimet e Kongresit të Lushnjës u miratuan pak më vonë edhe nga delegatët e tjerë, midis tyre edhe nga ata të krahinave veriore të vendit, që nuk arritën të merrnin pjesë në punimet e tij.

Delegatët e mbledhur në Lushnjë ishin të ndërgjegjshëm se për të vënë në jetë vendimet e këtij Kongresi do të ndesheshin përpara vështirësish të mëdha, për kapërcimin e të cilave duheshin bashkuar të gjitha forcat duke organizuar së fundi edhe luftën e armatosur si mjetin kryesor për të fituar lirinë. Duke u nisur nga kjo ide një numër delegatësh nga krahinat e Beratit, Gjirokastrës, Korçës dhe Vlorës në një mbledhje që organizuan në Lushnjë, e konsideruan të nevojshme edhe fillimin e punës për përgatitjen e një qëndrese të tillë popullore. Për këtë qëllim, ata vendosën të krijoheshin komitete të «Mbrojtjes kombëtare» në krahinat jugore të vendit, të propozonin zgjerimin e tyre edhe në krahinat e tjera, të bashkëpunonin me qeverinë shqiptare dhe të kërkonin përkrahjen e saj.

Vendimet e Kongresit të Lushnjës patën një rëndësi

---

1) N. Çoba u aktivizua edhe më vonë në jetën politike. Në Konferencën e Pezës, në shtator 1942, ai u zgjodh anëtar i Këshillit të Përgjithshëm Antifashist Nacionalçlirimtar. Më vonë u tërhoq dhe e tradhtoi kauzën e popullit shqiptar.

shumë të madhe për të ardhmen e Shqipërisë. Me krijimin e organeve të larta të shtetit shqiptar dhe sidomos me orientimin e qartë e të hapur kundër pushtuesve italianë, ato i dhanë shtetit shqiptar një karakter të pavarur dhe sovran dhe mobilizuan masat popullore në luftë të armatosur për të mbrojtur pavarësinë dhe tërësinë tokësore.

### 6. LUFTA E ARMATOSUR ÇLIRIMTARE E VLORËS

**Aktet e para të qeverisë kombëtare**

Për të vënë në zbatim programin antiimperialist të Kongresit të Lushnjës, qeverisë i dilnin përpara detyra të rëndësishme. Brenda vendit ajo duhej të merrte në dorë administratën shtetërore, ta shtrinte atë në të gjithë vendin dhe të kërkonte largimin nga Shqipëria të pushtuesve të ndryshëm. Nga realizimi i këtyre detyrave të brendshme do të varej edhe suksesi i përpjekjeve diplomatike për t'i siguruar shtetit të pavarur shqiptar tërësinë tokësore dhe rinjohjen e tij në arenën ndërkombëtare. Masat popullore shqiptare, të ndërgjegjshme për pengesat e mëdha që duheshin kapërcyer, u bënë jo vetëm mbështetëse të qeverisë së re, por edhe e nxitën atë për të vënë në jetë detyrat e ngarkuara nga Kongresi. Në mesazhet që iu dërguan Këshillit të Lartë dhe qeverisë nga mitingjet popullore të organizuara gjatë muajit shkurt 1920, shprehej gatishmëria për të bërë çdo therori për shpëtimin e atdheut.

Pasi mbaroi Kongresi, anëtarët e Këshillit të Lartë e të qeverisë që ndodheshin në Lushnjë, u nisën për t'u vendosur në Durrës, por për shkak të kundërshtimit të pushtuesve italianë nuk mundën të hynin në këtë qytet dhe morën rrugën për në Tiranë ku u vendosën më 11 shkurt, të pritur me entuziazëm nga populli. Qysh atëherë Tirana, qytet në qendër të vendit, që sapo i kishte kaluar të 10 mijë banorët, u bë kryeqyteti i Shqipërisë.

Të gjitha krahinat e Shqipërisë të administruara më parë nga Durrësi, menjëherë pas Kongresit u lidhën me qeverinë e Tiranës dhe filluan të vepronin sipas urdhrave të saj. Në këto kushte pushtuesit italianë nuk mund t'i ndihmonin më hapur qeveritarët e Durrësit, të cilët u de-

tyruan kështu të dorëzonin më 22-23 shkurt 1920 edhe vetë dokumentacionin zyrtar.

Qeveria Kombëtare e Tiranës, e filloi veprimtarinë e saj në mënyrë të pavarur duke pasur në krye Këshillin e Lartë të zgjedhur nga Kongresi, dhe jo komisarin italian të caktuar nga Roma. Ajo nuk pranoi as kontrollin e përfaqësuesve të tjerë italianë në administratën e saj vartëse dhe kërkoi largimin e tyre. Me vendimin e saj të 7 shkurtit 1920 ajo i largoi oficerët italianë që komandonin xhandarmërinë shqiptare.

Qeveria e Tiranës zgjodhi një rrugë të drejtë edhe në gjetjen e mjeteve për të përballuar vështirësitë financiare. Nga arka qendrore e qeverisë së mëparshme ajo nuk trashëgoi asgjë, si rezultat jo vetëm i mospagimit të taksave shtetërore nga ana e popullsisë së varfër por edhe i korrupsionit qeveritar e i politikës grabitqare të ndjekur nga pushtuesit italianë edhe në lëmin ekonomik. Për gjetjen e të hollave qeveria mori vendim në fillim të marsit për të emetuar një hua të brendshme prej 2 milionë fr.ari, e cila do të shlyhej brenda 2 vjetëve. Shpallja e kësaj huaje gjeti mbështetjen e shtresave të gjera të popullit shqiptar.

Gjatë muajve shkurt-mars qeveria mori nën drejtimin e vet administrativ pjesën më të madhe të vendit. Një fitore e rëndësishme u arrit edhe në veri. Masat popullore të Shkodrës, me të marrë vesh se repartet franceze të garnizonit ndëraleat do të largoheshin prej andej, morën në dorë gjendjen dhe më 11 mars 1920 e bashkuan administrativisht qytetin e tyre me qeverinë kombëtare, forcat e së cilës hynë atë ditë në Shkodër. U shmang kështu një pushtim eventual i këtij qyteti nga ana e reparteve të armatosura jugosllave, të cilat disa ditë më parë kishin arritur afër Shkodrës, deri te Ura e Bunës, duke pushtuar Malin e Taraboshit dhe territorin tjetër shqiptar në të djathtë të lumit.

Zhvillimi i bisedimeve diplomatike në Konferencën e Paqes kishte treguar, ndërkaq, se fitoret e brendshme politike të arritura deri tani duheshin shpurë më tej. Për arsye të kontradiktave të ashpra që kishin me Italinë në Adriatik dhe në Shqipëri, jugosllavët nuk e pranuan propozimin anglo-franko-italian për ta shkëmbyer Fiumen me Shkodrën, siç parashikohej në kompromisin e 13-14 janarit 1920. Nga ana tjetër, këtë kompromis nuk e kishte pranuar as Uilsoni. Sistemin e propozuar me memorandumin e përbashkët të 9 dhjetorit 1919 ai e quante si zgjidhjen më të mirë të «çështjes së Adriatikut» dhe u kërkonte partnerëve të tij franko-anglezë të mos lëviznin nga kjo zgjidhje.

Më në fund ai pranoi, me notën e vet të 6 marsit, që «kufijtë e përbashkët në krahinën e Fiumes» të caktoheshin në mbështetje të marrëveshjes që do të arrihej me anë bisedimesh të drejtpërdrejta midis dy palëve të interesuara, Italisë dhe Jugosllavisë, me kusht që të mos prekej, në parim, memorandumi i 9 dhjetorit dhe të mos cenohej pika mbi krijimin e qytetit të lirë të Fiumes. Në këto bisedime problemi shqiptar nuk duhej të përfshihej dhe presidenti Uilson deklaronte në këtë notë se: «nuk do të pranonte asnjë plan që do t'i jepte Jugosllavisë një kompensim tokësor në pjesën veriore të Shqipërisë për atë që asaj do t'i merrej gjetiu».

Në pritje të përfundimit të traktativave italo-jugosllave, që kishin filluar në fund të shkurtit, Fuqitë e Mëdha i pezulluan bisedimet rreth «çështjes së Adriatikut», si rrjedhim, edhe rreth problemit shqiptar.

Kontradiktat e mësipërme të fuqive, ndonëse nuk e mënjanonin copëtimin e vendit dhe zhdukjen e pavarësisë së tij, ishin një përfitim i dobishëm kohe për Lëvizjen Kombëtare Shqiptare. Megjithatë, Fuqitë do ta rimerrnin diskutimin e çështjes shqiptare mbi bazën e memorandumit të 9 dhjetorit 1919, që merrte nëpër këmbë të drejtat legjitime të popullit shqiptar. Për më tepër, ato vazhduan të mos përfillnin as vendimet e protestat energjike të Kongresit të Lushnjes dhe as kërkesat e delegacionit të qeverisë së Tiranës në Paris.

E interesuar që konflikti politik me Italinë të mos shndërrohej në një luftë të armatosur, qeveria e Tiranës, nga fillimi i marsit i kërkoi qeverisë së Romës, nëpërmjet komandës ushtarake në Vlorë, të hiqte dorë nga planet e saj imperialiste në Shqipëri. Por autoritetet italiane të pushtimit nuk pranuan fare të hynin në bisedime për çështjen e Vlorës dhe të mandatit, siç kërkonte qeveria e Tiranës. Sipas tyre pala shqiptare duhej të priste me qetësi përfundimin e pazarllëqeve të Parisit, sikundër ishte parashikuar në marrëveshjen e 20 gushtit, të nënshkruar nga qeveria e Durrësit. Prandaj përpara Lëvizjes Kombëtare Shqiptare kishte mbetur vetëm një rrugë: lufta e armatosur. Këtë gjendje politike si dhe përvojën e grumbulluar nga lëvizja kombëtare gazeta «Drita», që filloi të dilte në Gjirokastër, në mars 1920, nën drejtimin e patriotit demokrat Veli Hashorvës, e përgjithësonte me këto fjalë: «Çdo derë është e mbyllur për ne, në çdo portë të huaj që trokitmë s'na u përgjegj njeri. Tani na mbeti të vështrojmë hallin tonë vetë. Ky është i vetmi shpëtim, e vetmja fuqi që duhet t'i mburremi është fuqia e vetë».

**Kapërcimi i vështirësive të reja të brendshme e të jashtme**

Vëmendja e popullit shqiptar po përqëndrohej kështu gjithnjë e më tepër kundër pushtuesve italianë si armiqtë kryesorë midis pretendentëve të tjerë për ndarjen e Shqipërisë. Ishte tanimë e qartë se po të detyrohej qeveria e Romës të hiqte dorë nga pretendimet mbi Vlorën dhe të njihte tërësinë tokësore



Demonstratë popullore në mbështetje të vendimeve të Kongresit të Lushnjës

të shtetit shqiptar dhe pavarësinë e tij, atëherë do t'u hiqej baza mbështetëse edhe pretendimeve të monarkive ballkanike fqinje për të shkëputur nga trualli i Shqipërisë pjesën që «u takonte». Përndryshe, bashkë me krahinën e Vlorës ishte në rrezik t'i shkëputeshin Shqipërisë jo vetëm krahina e Gjirokastrës, sikundër parashikohej në memorandumin e 9 dhjetorit, por edhe Korça e Shkodra që pretendoheshin nga fqinjët ballkanikë, edhe pse, sipas këtij memorandumi, ato duhej të mbeteshin brenda kufijve të shtetit shqiptar, që do të vihej nën mandatin italian. Ndonëse në bisedimet e drejtpërdrejta italo-jugosllave për «çështjen e Adriatikut» që filluan në fund të shkurtit, problemi shqiptar nuk duhej biseduar, përfaqësuesit e qeverisë së Beogradit vazhduan të ngulnin këmbë në qëndrimin e tyre të mëparshëm. Ata kërkonin «pjesën» në qoftë se Italia do të merrte «të vetën».

Rrethet patriotike brenda vendit që ndiqnin këto bisedime, të bindura se edhe përpjekjet diplomatike të qeverisë së Tiranës me pushtuesit italianë nuk do të jepnin ndonjë rezultat pozitiv, kishin filluar nga puna për organizimin e qëndresës së armatosur. Në mars 1920 u krijuan disa komitete të «Mbrojtjes kombëtare», kryesisht në krahinat jugore të vendit, të cilat kishin për qëllim të përballonin edhe ndonjë agresion të mundshëm grek në Korçë e Gjirokastër. Këto komitete, që u lejuan nga qeveria e Tiranës, vepronin fshehurazi nga pushtuesit.

Në përgatitjen e luftës së armatosur rolin kryesor i takoi ta luante komiteti i Vlorës që kryesohej nga Osman Haxhiu. Një kontribut të veçantë dha edhe organizata e të rinjve intelektualë vlonjatë me Halim Xhelon në krye, si edhe shtypi patriotik i vendit. Trualli për këto përgatitje po bëhej gjithnjë më i përshtatshëm. Në vend kishin filluar goditjet me armë kundër ushtarëve italianë. Aktivistët e lëvizjes hoqën, në mënyrë demonstrative tabelat në gjuhën italiane, të vendosura në ndërtesat e ndryshme të qyteteve. Në fund të marsit iu bë atentat nënprefektit të Tepelenës, që bënte lojën e pushtuesve. Mbi kufomën e tij anëtarët e komitetit të atjeshëm të «Mbrojtjes kombëtare» vendosën këtë shënim: «Më së fundi kjo i gjen ata që tradhtojnë atdhenë duke u bërë vegël e të huajve!»

Në një gjendje të tillë politikisht të ngritur u hap në Tiranë më 27 mars 1920 Këshilli Kombëtar që ripohoi programin e Lushnjës. Ai e porositi qeverinë të merrte të gjitha masat e duhura për të siguruar pavarësinë e Shqipërisë dhe për të bashkuar rreth qeverisë së Tiranës edhe ato krahina të shtetit shqiptar që nuk ishin lidhur ende me të administrativisht.

Në përputhje me porositë e mësipërme, me urdhër të qeverisë forcat e vendosura në Këlcyrë së bashku me kontigjentin e vullnetarëve shqiptarë që kishin ardhur ato ditë nga ShBA hynë më 24 prill në Gjirokastër, e cila vazhdonte të ishte nën vartësinë e komandës ushtarake italiane. Ata u pritën me entuziazëm nga popullsia e qytetit.

Lidhur me Vlorën më 3 prill qeveria u kërkoi përfaqësuesve të Romës në Shqipëri të lejonin bashkimin administrativ të saj me Tiranën duke deklaruar se në rast të kundërt ajo i rezervonte vetes të drejtën e lirisë së veprimit.

Një javë pas kësaj kërkese Roma dërgoi në Shqipëri (në Durrës) një përfaqësues me përvojë për intriga e demagogji, F.Kastoldin (F.Castoldi) të cilin e emëroi komisar të lartë duke lënë kështu të kuptohej se e quante ende të vlefshme marrëveshjen e 20 gushtit 1919. Me anën e dy anëtarëve të saj, Hoxha Kadrisë dhe Ndoc Çobës, qeveria e Tiranës i paraqiti atij edhe një herë kërkesën për bashkimin administrativ të krahinës së Vlorës me pjesën tjetër të Shqipërisë. Me bisedimet që F. Kastoldi pranoi të zhvillonte me ta kishte për qëllim të fitonte kohë me shpresë se lëvizja reaksionare që sapo kishte shpërthyer në Shqipërinë e Mesme, ku kishin gisht edhe pushtuesit italianë, do ta ndryshonte në të mirë të tyre drejtimin e ngjarjeve politike.

Pasi ishin detyruar të hiqnin dorë nga përkrahja që i jepnin qeverisë së Durrësit, autoritetet italiane të pushtimit u përpoqën ta paralizonin veprimtarinë e qeverisë së Tiranës dhe ta rrëzonin atë duke vënë në lëvizje forcat reaksionare të vendit: Mustafa Krujën dhe shokët e tij agjentë të Italisë, çifligarët Hamid Bej Toptanin, Ymer Bej Shijakun e të tjerë, që nuk ishin të kënaqur nga pozitat që zunë në pushtetin politik pas Kongresit të Lushnjes. Në të njëjtën kohë ngritën krye edhe pasuesit besnikë të Esat Pashë Toptanit, Osman Bali, Nel Hoxha etj. Kështu, në ditët e para të prillit nisi një lëvizje bandash të armatosura të cilat e rrethuan kryeqytetin. Kjo lëvizje doli me parullën e kthimit të E.Toptanit në Shqipëri dhe të vënies së tij në krye të qeverisë shqiptare.

Duke krijuar një gjendje të tillë anarkie në vend, qeveria e Romës synonte jo vetëm të largonte vëmendjen e popullit shqiptar nga lufta e tij çlirimtare, por edhe të përligjte në arenën ndërkombëtare kërkesën e saj për mandatin mbi Shqipërinë «e paaftë për të qeverisur veten», sikundër shpreheshin diplomatët italianë. Në shërbim të kësaj politike u vunë edhe elementë antikombëtarë si Gjergj Fishta, i cili në ato ditë të vështira për shtetin shqiptar,

shkruante: «Të thuhet se ne do të formojmë Shqipërinë vetëm me forcat tona, nuk është gjë tjetër veçse marrëzi».

Qeveria e Tiranës nuk kishte forca të mjaftueshme për të vepruar menjëherë kundër bandave esatiste; që të fitonte kohë për grumbullimin e këtyre forcave, Këshilli Kombëtar vendosi më 15 prill të dërgonte një komision në Paris për të zhvilluar bisedime me E.Toptanin; ndërkohë bandat e armatosura, që e pranuan këtë propozim, do të shpërndaheshin.

Largimi i përkohshëm i rrezikut që kërcënonte seriozisht kryeqytetin, i forcoi pozitat e qeverisë së Tiranës. Megjithatë, bisedimet me F.Kastoldin, që vazhduan pothuajse gjatë gjithë muajit prill, nuk dhanë ndonjë rezultat. Kërkesën e palës shqiptare për të lejuar kalimin e prefekturës së Vlorës nën vartësinë e drejtpërdrejtë të qeverisë së Tiranës, përfaqësuesi i qeverisë së Romës e hodhi kategorikisht poshtë, edhe pse atij iu propozua mbajtja prej Italisë e disa pozitave ushtarake në gjirin e Vlorës në një formë të tillë që të mos shkelej tërësia tokësore dhe sovraniteti i shtetit shqiptar. Roma i kishte dhënë në këtë drejtim F.Kastoldit udhëzime të prera. Është e domosdoshme, i telegrafonte ajo, që «Vlora, e rrethuar nga një hinterland i mjaftueshëm, të mbetet në duart tona në mënyrë të qëndrueshme dhe pa pengesa».

Duke parashikuar zhvillimin e mëtejshëm që do të merrnin ngjarjet, qeveria e Tiranës, në fillim të prillit, dërgoi në Beograd një delegacion të vetin me mision të fshehtë. Zëvendës ministri i Jashtëm Popoviç i deklaroi përfaqësuesit shqiptar se Jugosllavia i përmbahej po atij qëndrimi zyrtar të shprehur nga delegacioni i saj gjatë Konferencës së Paqes; se pranonte më mirë një Shqipëri të pavarur brenda kufijve të 1913-ës, kurse mbajtjen e trupave pushtuese jugosllave në krahinat e shtetit shqiptar, e lidhi me praninë e italianëve në Shqipëri. Për më tepër, mendimin e përfaqësuesit të Tiranës, se shqiptarët ishin të vendosur për të filluar një luftë të armatosur kundër pushtuesve italianë, ai e përkrahu, madje premtoi edhe ndihma në armë e municione. Kjo i dha të kuptonte palës shqiptare se në rast të një konflikti të armatosur me Italinë, nuk do të kishte shqetësime në kufijtë lindorë dhe veriorë.

Qeveria italiane nga ana e vet, ndonëse nuk donte të hiqte dorë nga aneksimi i Vlorës dhe mandati mbi shtetin shqiptar, po e ndjente gjithnjë më shumë rrezikun që u kanosej trupave të saj në Shqipëri. Në të vërtetë pas Kongresit të Lushnjës, goditjet spontane me armë kundër ushtarakëve italianë ishin bërë shumë më të shpeshta. Me

propozimin e komandantit të ushtrisë së saj në Shqipëri, gjeneralit S.Piaçentini, qeveria e Romës, nga gjysma e dytë e prillit, u detyrua t'i tërhiqte trupat e saj nga brendësia e territorit shqiptar drejt bregdetit, në fillim nga krahinat veriore, pastaj nga ato të Shqipërisë së Mesme. Më 8 maj italianët u tërhoqën edhe nga qyteti i Gjirokastrës. Komanda italiane e pushtimit, përveç repartit të Shkodrës që nuk e lëvizi, forcat e tjera i përqendroi në radhë të parë në Vlorë dhe në krahinën e saj, duke përfshirë Himarën dhe Tepelenën, si edhe në Shëngjin, Durrës dhe Sarandë.

Ndërkohë, aktivistët e komiteteve të «Mbrojtjes kombëtare» organizonin mbledhje dhe takime të shpeshta sqaruese me masat popullore. Shtypi shqiptar që qëndronte në pozita antiimperialiste e revolucionare, po luante një rol gjithnjë e më të rëndësishëm në përgatitjen shpirtërore dhe ideologjike të kryengritjes. «Le të kundërshtojmë me anë armësh lakmonjësit, le të skuqim çdo dorë të zezë që kërkon të zgjatet mbi jetën e Shqipërisë... Vlora është e Shqipërisë, është tona, e duam, e kërkojmë dhe do ta marrim dhe Shqipëria do të shpëtojë», shkruhej në faqet e këtij shtypi në fund të prillit e në fillim të majit. Inkurajime për përgatitjen e kësaj lufte të drejtë vinin edhe nga rrethet përparimtare të vendeve të huaja, që mbështesnin kërkesat kombëtare të popullit shqiptar. Në këtë drejtim ishin dalluar sidomos përfaqësuesit e proletariatit italian dhe shtypi socialist i Italisë.

Pikërisht në këtë kohë, re të zeza filluan të dukeshin në horizontin e Korçës. Në kohën kur autoritetet ushtarake franceze, që e mbanin gjithnjë nën pushtimin e tyre qytetin dhe rrethin e tij, po gatiteshin për t'u larguar nga Shqipëria, matanë kufirit një forcë e madhe e ushtrisë greke nën komandën e gjeneralit N.Trikupis, filloi të lëvizte drejt kufirit të Shqipërisë, me qëllim që të shtinte në dorë Korçën. Ky zëvendësim i trupave franceze nga ato greke do të bëhej sipas një marrëveshjeje verbale të arritur ato ditë midis qeverisë së Parisit dhe asaj të Athinës. Por qarqet patriotike korçare u mobilizuan menjëherë për të marrë në dorë gjendjen dhe me 26 maj, gjatë një mitingu të madh popullor, ngritën përsëri flamurin kombëtar shqiptar, shpallën bashkimin e krahinës me qeverinë e Tiranës dhe vendosën të mbronin me armë në dorë vendin e tyre nga pushtimi grek. Autoritetet pushtuese franceze dhe agjentura e shovinistëve grekë me në krye dhespot Jakovin u vunë kështu përpara një fakti të kryer, të cilin nuk qenë në gjendje ta kundërshtonin.

Qeveria e Athinës, e cila shpresonte se trupat e saj, në sajë të befasisë, do të marshonin pa gjetur qëndresë, nuk donte të hapte një front të ri në një kohë kur vazhdonte luftën ekspansioniste në Azinë e Vogël. Prandaj e urdhëroi gjeneralin Trikupis të ndërpriste marshimin në tokën e Shqipërisë dhe të lidhte me autoritetet shqiptare një marrëveshje të përkohshme. Një veprim të tillë Venizellos ia këshilloi edhe qeveria e Londrës. Anglia ishte interesuar, së pari, që ushtria greke të përqëndrohej në Azinë e Vogël kundër lëvizjes nacionalçlirimtare turke, e cila po rrezikonte edhe pozitat e saj imperialiste, dhe, së dyti, që shqiptarët të mos bezdiseshin në përpjekjet e tyre për t'i dëbuar italianët nga vendi i tyre, ku gjatë Luftës Botërore ishin zbuluar burime vajgurore për të cilat kishin filluar të tregonin interesim qarqet angleze.

Kështu, në kohën e largimit të ushtrisë franceze nga Korça, më 28 maj, në fshatin kufitar Kapshticë u nënshkrua një protokoll, sipas të cilit ushtria greke e ndalte marshimin e vet «për të evituar, — sikurse thuhej në këtë protokoll, — çdo derdhje gjaku» dhe «për të bërë më të lehtë marrëveshjen midis qeverisë greke dhe shqiptare». Ky protokoll do të mbetej në fuqi deri sa çështja të rregullohej qoftë nga Konferenca e Paqes, qoftë nga një marrëveshje e drejtpërdrejtë midis dy qeverive të interesuara.

Protokolli i Kapshticës pati rëndësi për palën shqiptare, pasi largoi konfliktin prapa shpine me Greqinë në një kohë kur ishte vendosur fillimi i kryengritjes kundër ushtrive italiane në Vlorë. Ndërkohë të deleguar shqiptarë shkuan edhe në Greqi ku u takuan me autoritete greke të Janinës dhe kërkuan mënjanimin e një konflikti greko-shqiptar.

**Kuvendi i Barçallasë**

Pas tërheqjes së ushtrisë pushtuese italiane nga brendësia e territorit dhe nënshkrimit të Protokollit të Kapshticës, vëmendja e opinionit publik shqiptar u përqendrua tani edhe më shumë në problemin e Vlorës. Por edhe autoritetet pushtuese italiane duke e kuptuar këtë rrezik e shtuan veprimtarinë armiqësore; ndërhyrja e tyre në këtë fazë mori forma më të hapura dhe më brutale. Ata e ndërprenë trafikun e krahinës së Vlorës me pjesët e tjera të vendit duke shkatërruar lundrat mbi lumin Vjosë, shpallën në Vlorë shtetrrethimin, kurdisën provokacione të shumta, u shpërndanë fshehurazi armë e municione njerëzve që ishin në

shërbim të tyre dhe kryen një varg arrestimesh të organizatorëve të qëndresës.

Kjo veprimtari armiqësore u dha përsëri zemër bandave esatiste të Shqipërisë së Mesme. Në fund të prillit ato kërkuan prej Këshillit Kombëtar në formë kërcënuese rrëzimin brenda 2 majit të qeverisë. Për të shtuar këtë presion, komanda italiane kreu një akt aventuresk. Më 10 maj reparti ushtarak italian në Durrës përzuri autoritetet lokale dhe vuri dorë mbi qytetin, duke caktuar si prefekt kapitenin Salvatore Meloni. Në të njëjtën kohë qeveria e Romës, përfaqësuesit e së cilës kishin filluar bisedime të veçanta në Paris me kreun e reaksionit, E. Toptanin, për ta kthyer atë në Shqipëri, u bëri thirrje shqiptarëve, në formë të hapur, me anën e agjencive italiane të lajmeve, të ndryshonin rrugën dhe të formonin një qeveri të tillë që t'u nënshtrohej atyre pa kushte.

Qeveria shqiptare, e vënë përsëri në pozita shumë të vështira vendosi t'i rifillonte bisedimet e pafrytshme me përfaqësuesin e Romës. Këto bisedime ajo i kishte ndërprerë më 2 maj me motivacionin se nuk mund të kishte lidhje me një njeri që mbante titullin e komisarit të lartë të njohur nga marrëveshja e 20 gushtit 1919, të cilën e quante, siç thuhej në një letër dërguar atij, «të paligjshme, të pavlefshme dhe të paqenë». Për më tepër ajo vendosi t'i bënte lëshime të tjera palës italiane. Përveç përdorimit si baza ushtarake të disa pozitave strategjike në gjirin e Vlorës, të propozuara gjatë diskutimit të muajit prill, pala shqiptare do të pranonte tani edhe «ndihmën organizative» të Italisë dhe do t'i njihte kësaj interesat e veçanta ekonomike në Shqipëri, në qoftë se pala italiane do të pranonte bashkimin administrativ të prefekturës së Vlorës me pjesën tjetër të vendit dhe do të njihte pavarësinë e shtetit shqiptar e tërësinë e tij tokësore.

Megjithatë, bisedimet që rifilluan në Durrës më 16 maj nuk dhanë as një rezultat. I inkurajuar nga lëshimet e palës shqiptare F.Kastoldi mbajti një qëndrim më arogant se më parë.

Në këto rrethana e përkrahur nga popullsia, qeveria e Tiranës vendosi të vepronte më me guxim për të marrë në dorëzim nënprefekturën e Tepelenës që varej nga Vlora. Mirëpo më 17 maj, kur autoritetet qeveritare të ardhura nga Gjirokastra donin të hynin në Tepelenë, ushtria italiane e atjeshme dëboi komisionin qeveritar dhe shpërndau brutalisht me anën e armëve popullsinë që ishte grumbulluar për të kremtuar bashkimin e saj administrativ me pjesën tjetër të vendit. Forcat qeveritare dhe vullnetare që e

shoqëronin komisionin, u tërhoqën në jug të Tepelenës.

Përfaqësuesit e komitetit «Mbrojtja kombëtare» të Vlorës e vunë ato ditë në dijeni qeverinë mbi gatishmërinë e tyre për të filluar kryengritjen. S.Delvina bashkë me shumicën e anëtarëve të qeverisë e pranoi programin e komitetit. Ngjarjet e fundit e kishin përforcuar tanimë bindjen se vetëm një kryengritje e armatosur mund ta detyronte qeverinë e Romës të pranonte kërkesat e palës shqiptare. Nga ana tjetër, diskutimi i çështjes shqiptare nga ana e fuqive ishte çështje ditësh e duhej përfituar edhe nga zgjatjet e bisedimeve të drejtpërdrejta italo-jugosllave, të cilat rifilluan në Palanca më 11 maj 1920, por u ndërprenë për shkak të krizës qeveritare që ndodhi atëherë në Itali. Prandaj kryeministri i premtoi Komitetit të Vlorës edhe ndihma materiale, por në rrugë jo zyrtare. Konflikti i armatosur që do të fillonte në Vlorë do të kishte karakterin e një lufte të popullsisë së krahinës së pushtuar kundër pushtuesve dhe jo karakterin e një lufte midis shtetit shqiptar dhe atij italian. Në këtë mënyrë qeveria e Tiranës synonte, nga njëra anë, ta çlironte veten nga përgjegjësia në rast se veprimet ushtarake nuk do të jepnin rezultate, dhe, nga ana tjetër, po të ishte nevoja, të mund t'i vazhdonte bisedimet diplomatike, të cilat i ndërpreu më 25 maj. Ky qëndrim, i cili gjeti mirëkuptimin e anëtarëve të komitetit të «Mbrojtjes kombëtare» të Vlorës, përcaktohej edhe nga fakti se hapja e një konflikti shtetëror do të kërkonte të goditej njëkohësisht edhe ushtria italiane e dislokuar jashtë krahinës së Vlorës, në Sarandë, Durrës, Shëngjin e Shkodër, veprim të cilin, qeveria shqiptare nuk ishte në gjendje ta bënte jo vetëm për mungesë forcash, por edhe për pozitën e vështirë në të cilën ndodhej ende për shkak të lëvizjes esatiste.

Për të qenë më e lirë në veprimet e veta dhe për të konsoliduar pozitat e saj, qeveria e Tiranës vendosi të ndërmerrte me forcat që kishte grumbulluar një operacion pastrimi kundër bandave të armatosura në Shqipërinë e Mesme. Drejtimi i këtij operacioni iu besua Bajram Currit, i emëruar ato ditë ministër pa portofol. Ministër pa portofol u emërua edhe Spiro G.Koleka, i cili do të mbante lidhjet midis Komitetit të Vlorës dhe qeverisë së Tiranës, kurse për të zhdukur fizikisht vetë Esat Toptanin u nis më 21 maj nga Tirana për në Paris Avni Rustemi.

Pasi u bënë përgatitjet e fundit për fillimin e kryengritjes komiteti vlonjat i «Mbrojtjes kombëtare» thirri me të shpejtë përfaqësues nga qyteti dhe nga fshatrat e zonës së pushtuar të Vlorës për t'u mbledhur në një kuvend që

do të mbahej ilegalisht në Barçalla, një shpat mali pranë Dukatit, në jug të Vlorës. Kuvendi u mblodh më 29 maj 1920. Të gjithë pjesëmarrësit miratuan propozimin e komitetit për të filluar kryengritjen çlirimtare. Kuvendi zgjodhi një komitet të «Mbrojtjes kombëtare» prej 12 anëtarësh, të cilit iu ngarkua drejtimi i kryengritjes. Kryetari i Komitetit u zgjodh përsëri Osman Haxhiu. Për organizimin e formacioneve luftarake u formua edhe një komision ushtarak.

Plani i luftës parashikonte veprime të shpejta të njësive të shumta vullnetare që do të godisnin përnjëherësh nga anë të ndryshme një ushtri më të madhe në numër dhe të pajisur me armatimet më moderne të kohës. Trup-ekspedita italiane në Shqipëri përbëhej prej afro 20 mijë ushtarësh, të inkuadruar në dy divizione, njëri prej të cilëve e kishte komandën në Vlorë, tjetri në Durrës. Pjesa më e madhe e ushtrisë ishte përqendruar në qytetin e Vlorës, pjesa tjetër ishte vendosur në pozita të rëndësishme brenda krahinës së pushtuar. Garnizonet më të forta kishin zënë vend gjatë rrugës Vlorë-Gjirokastër, sidomos në Drashovicë, Kotë, Gjormë, Matohasanaj (Sinanaj) e Tepelenë dhe gjatë rrugës Vlorë-Sarandë, në Llogora e Himarë. Në Vlorë, afër Ujit të Ftohtë, ndodhej një njësi aeroplanësh, kurse në Gjirin e Vlorës një skuadër luftanijesh.

Në përgjigje të vendimit të Kuvendit të Barçallasë, vullnetarë nga popullsia e krahinës së Vlorës morën armët dhe më 2 qershor u grumbulluan në Beun, (një rrëzë mali midis fshatrave Vajzë e Smokthinë, në juglindje të Vlorës). Ata ishin organizuar në çeta në bazë fshati; secila prej tyre komandohej nga një fshatar trim e me përvojë. Nën urdhrat e Komitetit u formua kështu një ushtri kryengritësish që arriti brenda pak ditëve në rreth 4 mijë vullnetarë patriotë, kryesisht fshatarë, ndër të cilët kishte edhe gra, si heroina Sado Koshena.

Vendosmëria e masave popullore për të rrokur armët paralizoi edhe punën armiqësore të disa çifligarëve dhe agjentëve të imperializmit italian si Myfit Bej Libohova, Eqrem Bej Vlora, Fejzi Alizoti etj. që e paraqisnin luftën kundër ushtrisë pushtuese italiane si «vetëvrâsje».

**Fillimi i Luftës së Vlorës**

Nga Beuni Komiteti i «Mbrojtjes Kombëtare» i drejtoi më 3 qershor 1920 një ultimatum gjeneral S.Piaçentinit. «Populli shqiptar, — thuhej ndër të tjera në këtë ultimatum, — nuk mund të pranojë ndarjen e Shqipërisë sipas Trak-

tatit të fshehtë të vitit 1915. Sot populli shqiptar i bashkuar më shumë se çdo herë, duke mos mundur të durojë të shitet si bagëti nëpër pazaret e Evropës si shpërblim italo-greko-serbëve, vendosi të marrë armët dhe të kërkojë nga Italia administratën e Vlorës, Tepelenës e Himarës, të cilat t'i dorëzohen me të shpejtë Qeverisë Kombëtare të Tiranës». Komiteti i kërkonte pastaj komandantit italian që t'i përgjigjej kësaj kërkese deri në mbrëmjen e 4 qershorit, për ndryshe, siç lihej të kuptohej në ultimatum, shqiptarët do të fillonin kryengritjen e armatosur.

Në pritje të përgjigjes së ultimatumit, Komiteti i «Mbrojtjes kombëtare» mori masa të shpejta për vendosjen e forcave sipas planit të kryengritjes. Sulmi do të ishte i menjëhershëm dhe do të drejtohej kundër të gjitha garnizoneve të krahinës, me përjashtim të atij të qytetit të Vlorës. Kjo goditje synonte t'i rrethonte këto garnizone, të ndërpriste lidhjet midis tyre dhe të pengonte tërheqjen për në Vlorë, të kapeshin sa më shumë robër nga ushtarët dhe oficerët e armikut dhe të shtiheshin në dorë sa më tepër armë e municione, për të cilat kishin shumë nevojë kryengritësit. Prej tyre shumë kishin shkuar në luftë me pak fishekë e vetëm me sopatën apo hanxharin që u ndodhej në shtëpi. Asgjësimi i njëkohshëm i këtyre garnizoneve do të lejonte përqendrimin e të gjitha forcave kundër garnizonit të qytetit të Vlorës.



Sado Koshena

Në mbarim të ultimatumit, të cilin komanda e ushtrisë italiane nuk e përfilli, komiteti i «Mbrojtjes kombëtare» urdhëroi fillimin e kryengritjes.

Sulmi kundër garnizoneve të armikut filloi në mbrëmjen e 5 qershorit 1920, pasi u prenë më parë linjat telefonike dhe u asgjësuan postkomandat e vogla të karabinie-

risë. Luftime u zhvilluan në të gjitha garnizonet e rrethuara, por më të ashpra qenë ato në Kotë, ku fshatarët kryengritës treguan shembuj të shkëlqyer heroizmi. Kundër regjimentit të gjeneralit Goti, që mbrohej nga fortifikatat e betonuara dhe nga zjarri i artilerisë, patriotët trima kaluan disa herë me radhë në sulm. Më në fund, afër mëngjezit, duke hedhur gunat e tyre mbi gjerdhet prej telash me gjemba, kaluan përmbi to, hynë brenda gazermave dhe i detyruan forcat italiane, që kishin lënë shumë të vrarë, midis tyre edhe vetë gjeneralin Goti, të dorëzoheshin. Përveç Kotës u dorëzuan brenda ditës edhe garnizonet e Drashovicës, Gjormit dhe Matohasanajt dhe pas dy ditësh hodhën armët edhe ushtarët e rrethuar në Llogora, ku u zhvilluan, gjithashtu, luftime të ashpra, që arritën nganjëherë në ndeshje trup me trup. U rrethua edhe garnizoni i Tepelenës, por ai mundi të qëndronte akoma për disa ditë, i mbyllur në kështjellën e qytetit.

Gjatë këtyre luftimeve të para u zunë robër më tepër se një mijë ushtarë dhe oficerë italianë. U kapën gjithashtu 10 topa, rreth 70 mitralozë, me mijëra pushkë si edhe municion e material tjetër i shumtë ushtarak.

Me asgjësimin e pjesës dërrmuese të garnizoneve armike të krahinës së Vlorës, faza e parë e luftimeve mbaroi me sukses të plotë. Këto fitore të shpejta qenë inkurajuese për forcat popullore kryengritëse, të cilat u grumbulluan menjëherë rreth garnizonit italian të Vlorës që kishte zënë pozita strategjike e të fortifikuara në kodrat përreth qytetit. Komiteti i «Mbrojtjes kombëtare», përpara se të urdhëronte sulmin mbi qytet, i dërgoi më 9 qershor komandës italiane një thirrje të re, në të cilën i kërkohej të hiqte dorë nga qëndresa e armatosur, të ndërpriste persekutimet kundër popullsisë së pambrojtur të Vlorës dhe ta dorëzonte qytetin pa luftë.

Sukseset e luftës shtuan entuziazmin edhe në mbarë popullin shqiptar e besimin në forcat e tij. Ato nxitën për veprime më energjike edhe qeverinë e Tiranës, e cila më 9 qershor, me qëllim që të ushtronte presion mbi palën kundërshtare, vendosi t'i njoftonte F. Kastoldit se ishte e gatshme të ndërhynte në Vlorë për ndërprerjen e luftimeve me kusht që brenda 36 orëve t'i dorëzohej administrimi i krahinës; në rast të kundërt qeveria shqiptare nuk kishte asnjë përgjegjësi jo vetëm për vazhdimin e gjakderdhjes në Vlorë por edhe për veprimet e armatosura që mund të ndodhnin kundër ushtrisë italiane në krahina të tjera të vendit. Bënte përjashtim këtu garnizoni italian në Shkodër. Praninë e tij në këtë qytet qeveria shqiptare e shikonte si një pengesë

për ndonjë sulm eventual jugosllav për pushtimin e Shkodrës.

Sulmet e para për çlirimin e qytetit të Vlorës u kryen më 11 qershor. Duke nxitur njëri-tjetrin për të hyrë sa më parë në qytet, sulmuesit u hodhën mbi pozitat e armikut, luftuan gati gjithë natën dhe afër mëngjezit hynë në lagjet e jashtme të qytetit, në një kohë kur brenda në Vlorë qytetarët rrëmbyen armët dhe filluan të sulmonin ushtrinë italiane në tërheqje. Sistemi i mbrojtjes i ushtrive italiane u godit kështu rëndë por nuk u shthur plotësisht. Kryengritësit, nga ana e tyre, nuk arritën ta konsolidonin fitoren e arritur gjë që e detyroi Komitetin e «Mbrojtjes kombëtare» të urdhëronte tërheqjen e forcave në pozitat e mëparshme për t'i ruajtur ato për betejat e ardhshme.

Gjatë luftimeve të 11 qershorit pati shumë të vrarë si nga ana e ushtrisë pushtuese, ashtu edhe nga ana e luftëtarëve të çlirimit, të cilët treguan, si në ndeshjet e mëparshme, heroizëm dhe vetëmohim masiv dhe individual. U dallua sidomos çeta e Salarisë së Tepelenës me komandantin e saj trim Selam Musanë në krye, i cili ra heroikisht në të hyrë të Vlorës, nga ana e Qafës së Koçiut, duke u kacafytur me armikun.

Kryengritja e armatosur që nisi popullsia patriote e krahinës së Vlorës kundër pushtuesve italianë, u shndërrua shpejt në një kryengritje të gjithë popullit shqiptar. Thi-



Selam Musai



Elez Isufi

rrjeve të komitetit të «Mbrojtjes kombëtare», për të shkuar në Vlorë, iu përgjigjën shumë vullnetarë nga anë të ndryshme të vendit e sidomos nga krahinat e afërta. U mblodhën ndihma të shumta edhe në të holla, në veshmbathje, në drithë e bagëti. Vetë qeveria i ndihmoi kryengritësit duke dërguar armë e sidomos municione, sende ushqimore dhe disa forca të pakta ushtarake, më tepër oficerë për bashkërendimin e veprimeve ushtarake. Në mbështetje të luftës së armatosur u organizuan manifestime popullore në të gjitha qendrat kryesore të vendit. Prej andej iu dërguan mjaft protesta Konferencës së Paqes e qeverive të fuqive të huaja. Po kështu vepruan edhe kolonitë shqiptare jashtë vendit.

Entuziazmi i masave popullore dhe vendosmëria e tyre revolucionare, kanë gjetur pasqyrimin e vet edhe në këngët e shumta kushtuar Luftës së Vlorës:

*O Vlorë, e zeza Vlorë,*
*Me Sazan dorë për dorë!*
*Gjithë bota të shikojnë,*
*po ti mos u trëmp, o zonjë,*
*shqiptarët s'të lëshojnë!*
*gjakun lumë do ta shkojmë;*
*sa tyja të të shpëtojmë.*

Ato ditë u arritën edhe fitore të tjera të rëndësishme. Forcat e udhëhequra nga patrioti demokrat Bajram Curri, të cilat e kishin filluar më 4 qershor operacionin kundër bandave esatiste, e përfunduan atë me sukses me ndihmën e popullsisë, brenda disa ditëve. Përveç shpartallimit të këtyre bandave reaksionare, që bënin lojën e forcave imperialiste, u kryen në bazë të «Ligjit ndëshkimor për fajet politike» të shpallur nga qeveria në fund të prillit 1920, edhe një varg arrestimesh në radhët e çifligarëve që i nxisnin këto banda për llogari të tyre. Më 13 qershor demokrati revolucionar A.Rustemi,[1] duke shprehur urrejtjen

1) Avni Rustemi lindi në Libohovë, më 1895. I rritur në një rreth patriotësh, ai u mbrujt me idetë kombëtare, për realizimin e të cilave filloi të punonte qysh kur ishte fare i ri. A. Rustemi u dallua si mësues i gjuhës shqipe dhe pas shpalljes së pavarësisë mori pjesë me armë në dorë në luftën kundër shovinistëve grekë që kishin pushtuar Shqipërinë e Jugut. Gjatë Luftës së Parë Botërore ai punoi për mbajtjen gjallë të frymës kombëtare si mësues, si organizator i rinisë patriotike në Vlorë dhe i demon-

**PJESËMARRJA NË LUFTËN E VLORËS E FORCAVE VULLNETARE NGA KRAHINA TË NDRYSHME TË VENDIT**



klasore të masave popullore shqiptare dhe patriotizmin e tyre, vrau me atentat në Paris vetë Esat Pashë Toptanin, tradhtia e hapur e të cilit mori kështu dënimin e merituar.

Shpartallimi i bandave esatiste krijoi kushte më të mira për mobilizimin e forcave vullnetare për Luftën e Vlorës dhe për forcimin e prapavijës së saj.

**Fitoret e reja të luftës. Solidariteti ndërkombëtar**

Me gjithë disfatat e pësuara, edhe qeveria e re e Xhovani Xholitit (Giovanni Giolitti), që erdhi në fuqi më 15 qershor për t'i bërë ballë krizës politike të brendshme dhe të jashtme të Italisë, nuk hoqi dorë nga Vlora.

Sipas udhëzimeve të Romës, që kërkonte «të rivendosej gjendja me energjinë më të madhe», gjeneral Piaçentini i dërgoi më 16 qershor Komitetit të «Mbrojtjes kombëtare» një ultimatum, me të cilin u kërkonte kryengritësve të hiqnin dorë nga lufta brenda 24 orëve dhe të dorëzonin armët e robërit italianë duke i kërcënuar, në rast kundërshtimi, me një ofensivë ndëshkimore. Ai kujtoi se me përforcimin e garnizonit të Vlorës me trupat që kishte sjellë ndërkohë nga Saranda, Himara e Durrësi, si dhe me disa forca arditësh[1] që kishin ardhur nga Italia, do ta çante darën rrethuese të luftëtarëve shqiptarë. Kështu repartet italiane të ndihmuara nga autoblinda dhe të përkrahura nga zjarri i artilerisë dhe i aviacionit, e filluan sulmin më 18 qershor në dy kollona, në drejtim të Drashovicës, pikë e rëndësishme komunikacioni, që u jepte atyre mundësinë të kalonin më tej në thellësi të krahinës. Përveç kësaj, në Drashovicë e kishte vendosur qendrën e vet komiteti i «Mbrojtjes kombëtare» si edhe administrata e prefekturës e ngritur nga ky komitet kundër asaj që mbanin në Vlorë pushtuesit. Por italianët ranë në një kurth që nuk e prisnin. Kryengritësit pasi u tërhoqën në pozicione më të sigurta dhe i lanë ushtarët italianë të bënin disa përparime të parëndësishme, i kundërsulmuan menjëherë dhe i detyruan të ktheheshin të mundur në Vlorë duke lënë në afërsi të Drashovicës me qindra të vrarë.

Pas disa ditësh, luftëtarët shqiptarë korrën një fitore

---

stratave kundër pushtuesve imperialistë italianë më 1918-1919. Pas Kongresit të Lushnjës Avni Rustemi u bë një nga aktivistët e shquar të lëvizjes demokratike.

1) ardite (ital.) — ushtarë të reparteve sulmuese.

tjetër, këtë radhë në Tepelenë. Më 21 qershor garnizoni i atjeshëm i rrethuar në kështjellë dhe i ndodhur nën goditjet e gjithanshme të patriotëve, që i kishin prerë edhe furnizimin me ujë, u detyrua të ngrinte flamurin e bardhë dhe të dorëzohej.

Fitoret e njëpasnjëshme të kryengritësve u dhanë të kuptonin pushtuesve se me ato forca që u kishin mbetur në Vlorë jo vetëm nuk mund të rivendosnin gjendjen, por ishte vështirë të mbanin edhe vetë pozicionet rreth qytetit. Gjeneral Piaçentini kërkoi përforcime të tjera trupash, por qeveria e Romës, me gjithë premtimet e saj, nuk ishte në gjendje të dërgonte aq trupa sa kërkoheshin për shkak të lëvizjes revolucionare që po rritej në vetë Italinë.

Lufta e Vlorës, si një luftë çlirimtare antiimperialiste, gjeti përkrahje edhe në qarqet përparimtare jashtë vendit. Shprehje e kësaj simpatie qenë lajmet entuziaste që u botuan rreth sukseseve të forcave patriote në Vlorë, si dhe inkurajimet që u erdhën shqiptarëve nga personalitete të ndryshme evropiane. Një qëndrim shumë të favorshëm për Luftën çlirimtare të Vlorës mbajti veçanërisht proletariati italian, i cili, nën ndikimin e Revolucionit të Madh të Tetorit, ishte hedhur në një luftë klasore me përpjesëtime të gjera. Këtë luftë si edhe atë kundër intervencionit të Italisë dhe të fuqive të tjera në Rusinë Sovjetike, proletariati italian e lidhi me luftën për ta detyruar qeverinë e Romës t'i jepte fund pushtimit dhe luftës imperialiste që bënte në Shqipëri. Ai u derdh nëpër rrugët e qyteteve dhe kaloi nga protestat kundër agresionit imperialist në Shqipëri, në greva e demonstrata. Në skelat italiane të Adriatikut, në Trieste, Ankona, Bari, Brindisi, u afishuan thirrjet e Partisë Socialiste Italiane, të cilat ftonin ushtarët të mos pranonin të niseshin për në Shqipëri. Kundër nisjes së ushtrisë italiane për në Vlorë u bënë edhe manifestime punëtorësh, që përfunduan në përleshje të përgjakshme, siç ndodhi në Trieste më 12 qershor.

Orvatjet e qeverisë së Xholitit për të dërguar përforcime të reja nga Italia dhe për të plotësuar kështu kërkesën e komandës italiane në Vlorë, ndeshën edhe në kundërshtimin e vetë ushtrisë. Më 26 qershor repartet e bersalierëve në qytetin Ankona nuk pranuan të niseshin për në Shqipëri, dhe, të përkrahur nga masat popullore e proletariati i qytetit, u përgjakën me karabinierët. Të nesërmen, më 27 qershor, deputetët socialistë italianë i paraqitën parlamentit për miratim një rend dite, me të cilën kërkohej tërheqja e trupave të pushtimit nga Shqipëria. Po ato ditë, Partia Socialiste Italiane dhe Konfederata e Përgjithshme

e Punës u drejtuan punëtorëve dhe ushtarëve një thirrje të përbashkët me anën e së cilës i ftonin të ishin gati që, në rast se forcat e reaksionit nuk do t'i tërhiqnin trupat nga Vlora dhe, në qoftë se qeveria nuk do ta mbante premtimin e saj të 27 qershorit për të mos dërguar atje përforcime të reja, ta kthenin luftën imperialiste kundër Shqipërisë në një luftë klase, në një revolucion proletar.

Lufta e Vlorës dhe lëvizja e proletariatit italian e detyruan qeverinë e Romës ta rishikonte qëndrimin e saj ndaj problemit shqiptar. Ajo vendosi të hiqte dorë nga mandati duke pranuar pavarësinë e plotë të Shqipërisë dhe të hynte gjithashtu në bisedime me palën shqiptare edhe për dorëzimin e Vlorës. Megjithatë, Roma nuk mendonte të pranonte kërkesat e reja të Komitetit të «Mbrojtjes kombëtare», i cili në një protestë drejtuar komandës italiane më 16 qershor, kishte deklaruar se luftëtarët shqiptarë nuk do t'i lëshonin armët «veçse atë ditë kur toka jonë e shenjtë do të zbrazet krejt nga trupat e huaja». Qeveria italiane donte të mbante ushtrinë e saj në disa pozita të rëndësishme strategjike nën pretekstin e «sigurimit» të Italisë në Adriatikun jugor. Për të zhvilluar bisedime mbi këtë bazë ajo nisi për në Shqipëri një përfaqësues të posaçëm, baron K. Aliotin, i cili njihej tanimë në rrethet patriotike shqiptare si një agjent i regjur i imperializmit italian.

**Protokolli i Tiranës. Çlirimi i Vlorës**

Baron Alioti arriti në Durrës, në selinë e komisariatit italian, në fillim të korrikut, pasi kishte biseduar në Vlorë me gjeneral Piaçentinin mbi gjendjen e luftës dhe kishte parë në vend pozitën e vështirë të ushtrisë italiane të rrethuar në qytet dhe nën goditjet e vazhdueshme të luftëtarëve patriotë.

Si rezultat i fitoreve të kryengritjes së armatosur antiimperialiste, bisedimet italo-shqiptare këtë herë filluan dhe u zhvilluan në Tiranë dhe jo në Durrës, siç kërkoi përfaqësuesi italian. Përveç kësaj, qeveria e Tiranës, e mbështetur fuqimisht edhe nga masat popullore, të cilat organizuan ato ditë mitingje e demonstrata të reja kundër qëndrimit të Xholitit, kaloi tani në kërkesa më radikale se ato të mëparshmet. Si kusht për të ndërprerë luftimet ajo kërkoi jo vetëm bashkimin administrativ

të krahinës së Vlorës me pjesën tjetër të vendit që tanimë pothuajse ishte kryer, por edhe largimin nga Vlora të krejt ushtrisë italiane, e cila mund të tërhiqej vetëm në ishullin e Sazanit. Përpjekjet e K. Aliotit për të shkëputur nga qeveria e Tiranës të drejtën për të mbajtur ushtritë italiane në disa pozita strategjike në hyrjen e gjirit të Vlorës dhe për të ndërtuar brenda këtij gjiri një bazë ushtarake detare, nuk dhanë ndonjë rezultat. Për t'ia arritur qëllimit ai përdori bashkë me demagogjinë edhe shantazhin. Në fillim, ai nuk pranoi të nënshkruante protokollin e përgatitur në Tiranë dhe ndërmori një udhëtim deri në Vlorë prej ku dërgoi përfaqësuesit e tij në Drashovicë për t'u lidhur me komitetin e atjeshëm. Por edhe kjo orvatje dështoi nga qëndrimi i vendosur i anëtarëve të komitetit, të cilët hodhën poshtë kërkesat e Romës. Atëherë autoritetet italiane kaluan në provokime e kërcënime të hapura. Më 17 korrik komanda ushtarake e pushtuesve në Vlorë shpalli një urdhër dite, i cili përfundonte me pohimin: «Jemi dhe do të qëndrojmë në Vlorë!». Kjo e shtoi edhe më shumë zemërimin e vullnetarëve dhe të mbarë popullit shqiptar.

Luftëtarët shqiptarë kishin qëndruar prej disa javësh në pozicionet e tyre, në pritje të bisedimeve të Tiranës. Po pas shpalljes së 17 korrikut durimi i tyre mori fund. Komiteti i «Mbrojtjes kombëtare» u kërkoi edhe një herë italianëve, më 20 korrik me anën e qeverisë së Tiranës, një përgjigje përfundimtare që pritej deri të nesërmen, mbi pranimin ose jo të kërkesave shqiptare. Natën duke u gdhirë 23 korriku luftëtarët ndërmorën një sulm të fuqishëm dhe pas disa orë luftimesh hynë përsëri në lagjet e jashtme të qytetit.

E bindur më në fund se shpresat për të diktuar projektin e saj kishin dështuar plotësisht dhe meqenëse në kushtet e reja nuk i shërbente më marrëveshja e 29 korrikut 1919 me Greqinë për të përkrahur pretendimet e njëra--tjetrës në Shqipëri, qeveria e Xholitit e anuloi, më 22 korrik 1920, këtë marrëveshje. Nga ana tjetër, ajo u detyrua t'u jepte fund edhe manovrave diplomatike. Xh. Xholiti thirri në Romë baronin Alioti dhe në vend të këtij dërgoi në Tiranë kontin G. Manconi (G. Manzoni) për të përfunduar traktatin në bazë të kërkesave të palës shqiptare. Borgjezia imperialiste italiane pranonte kështu disfatën e saj. Duke shprehur zemërimin për këtë disfatë, Benito Musolini (B. Mussolini), përfaqësuesi i rretheve më reaksionare të borgjezisë italiane, shkruante në korrik 1920: «Kaporetoja shqiptare është shumë më e rëndë se tjetra që

# MESYMJA E DYTË E PERGJITHESHME E FORCAVE SHQIPETARE E DATËS 23.7.1920



u zhvillua midis Izoncos e Piaves[1]; atëherë humbëm pozita, materiale, njerëz dhe dy krahina, por nuk humbëm vullnetin për të rifilluar dhe rifituar; këtë herë disfata jonë është e rendit moral dhe tanimë diplomatikisht e kemi vulosur si një fakt të pranuar dhe të kryer; pak mijëra shqiptarë pa artileri na hodhën me furi në Vlorë dhe, për të shmangur hedhjen në det, hapëm bisedime pa ndonjë rezultat».

Bisedimet shqiptare-italiane përfunduan më 2 gusht 1920 me nënshkrimin në Tiranë të një protokolli, në bazë të të cilit qeveria e Romës respektonte sovranitetin shqiptar mbi Vlorën dhe tërësinë tokësore të Shqipërisë. Ushtria italiane do të tërhiqej nga Vlora dhe nga pjesët e tjera të vendit, me përjashtim të ishullit të Sazanit. Në pikën e fundit theksohej se protokolli do të mbahej i fshehtë, por me kërkesën e palës shqiptare, në të u shtua edhe se ai



Vlorë, 3 shtator 1920: Manifestim për fitoren

mund të përdorej nga të dy palët, në rast se çështja shqiptare do të vihej në diskutim në Konferencën e Paqes.

Protokolli i Tiranës qe një fitore e madhe për popullin

1) Në Kaporeto (krahina e Goricias në Italinë Verilindore) ushtritë italiane pësuan një disfatë të rëndë nga forcat austro-hungareze në fund të tetorit 1917.

shqiptar. Me luftën e tyre heroike shqiptarët, të përkrahur nga proletariati italian, e detyruan qeverinë e Romës të tërhiqte trupat ushtarake nga Shqipëria dhe të njihte sovranitetin shqiptar mbi Vlorë dhe tërësinë tokësore të shtetit shqiptar. Ministri i Jashtëm i Italisë, Karlo Sforza, në raportin që mbajti më 6 gusht 1920 përpara parlamentit italian, u përpoq t'i qetësonte qarqet e egërsuara imperialiste duke pohuar: «Duhet të pranojmë se nuk mund të qëndronim të sigurtë e të qetë në Vlorë dhe njëkohësisht të shkaktonim pakënaqësinë dhe keqardhjen e shqiptarëve për pakte ndërkombëtare që duhej të ishin të fshehta, por që nuk mbetën të tilla», (ishte fjala kryesisht për Traktatin e Londrës, të botuar nga qeveria sovjetike — Red.) dhe se kur u nënshkruan këto pakte «mbase nuk u mor parasysh zgjimi i ndjenjës së kombësisë shqiptare, ndjenjë e cila tani është shtrirë në masat dhe i ka vënë ato në lëvizje të shkëputura nga sundimi i vjetër i bejlerëve».

Përveç protokollit, midis palëve nënshkruese u shkëmbyen, po më 2 gusht, edhe disa letra ku parashikohej afati i tërheqjes, brenda një muaji dhe në dy etapa, i trupave italiane. Në fund të 15 ditëshit të parë të gushtit trupat italiane duhej të zbraznin qytetin e Vlorës dhe në 15 ditëshin e dytë, edhe skelën. Kështu, më 17 gusht autoritetet shqiptare të Drashovicës erdhën në Vlorë dhe morën në dorëzim qytetin, kurse më 3 shtator forcat e armatosura kryengritëse hynë fitimtare në Vlorën e çliruar dhe të bashkuar me atdheun e pavarur. Ato u pritën me dashuri nga mijëra qytetarë e fshatarë dhe nga përfaqësuesit e të gjitha krahinave të vendit, që kishin ardhur në Vlorë për të festuar së bashku këtë fitore të madhe historike të mbarë popullit shqiptar.

Lufta e Vlorës është një shembull që dëshmon për faktin se edhe një popull i vogël që lufton për një çështje të drejtë mund t'i bëjë ballë çfarëdo fuqie të madhe dhe t'i shkaktojë asaj disfatë kur është i bashkuar dhe i vendosur për të fituar me çdo kusht të drejtat e tij të marra nëpër këmbë. Kjo luftë i pasuroi traditat patriotike antiimperialiste të popullit shqiptar; ajo mbeti si një faqe e lavdishme e historisë së tij dhe u përjetësua në këngët popullore të cilat i thurin lavdi Luftës çlirimtare të Vlorës dhe heronjve fshatarë të rënë në këtë luftë si Selam Musaj, Zigur Lelo, Dule Dajlani, Toto Bolena, Myhedin Mystehaku, Sino Micoli e shumë të tjerë.

Fitorja e madhe që u arrit me Luftën e Vlorës pati pasoja pozitive edhe në arenën ndërkombëtare. Nënshkrimi i Protokollit të Tiranës i hoqi Romës çdo të drejtë për të

kërkuar nga Konferenca e Paqes njohjen e pretendimeve të saj ndaj Shqipërisë. Tani, kur u mënjanua aneksimi i krahinës së Vlorës prej Italisë dhe mandati italian mbi shtetin shqiptar, fuqitë e tjera nuk mund të mendonin më aq lehtë për copëtimin e Shqipërisë në dobi të fqinjëve ballkanikë, pa llogaritur qëndresën gjithnjë e më të madhe të popullit shqiptar. Veç kësaj, qeveria italiane, duke humbur pozitat e veta në Shqipëri, nuk kishte më asnjë interes që të lejonte realizimin e pretendimeve greke e jugosllave mbi Shqipërinë.

Fitorja në Vlorë shpuri në përqendrimin e vëmendjes së popullit shqiptar dhe të forcave njerëzore e materiale të tij në një front tjetër lufte të armatosur, në atë kundër ndërhyrjes jugosllave.

## 7. LUFTA KUNDËR NDËRHYRJES JUGOSLLAVE. MARRËDHËNIET NDËRKOMBËTARE TË SHQIPËRISË

**Dështimi i ndërhyrjes jugosllave (gusht-shtator 1920)**

Kur lufta kundër pushtuesve italianë në Vlorë ishte në të mbaruar, një konflikt i ri i armatosur lindi në kufirin shqiptaro-jugosllav, në afërsitë e Koplikut, ku forcat shqiptare përballuan me sukses ndërhyrjen e qeverisë së Beogradit në drejtim të Shkodrës. Luftimet në Koplik filluan në ditët e fundit të korrikut e vazhduan edhe më vonë. Për t'i bërë ballë sulmit të jugosllavëve, të cilët me këtë rast pushtuan edhe Kastratin, u mobilizuan forca të mëdha vullnetarësh nga qyteti i Shkodrës dhe nga krahinat rreth tij. Në ndihmë të tyre shkuan edhe vullnetarë nga Shqipëria e Mesme etj. Ky konflikt u zgjerua më tej në muajin gusht në krahinën e Peshkopisë, të pushtuar nga jugosllavët.

Pas Luftës së Vlorës, qeveria e Beogradit nuk i largoi trupat e saj të pushtimit jashtë kufijve të shtetit shqiptar dhe nuk donte t'i respektonte vendimet e viteve 1912-13 lidhur me Shqipërinë, sikundër kishin deklaruar deri atëherë me aqë bujë përfaqësuesit e saj zyrtarë. Përkundrazi, pas dëbimit nga Vlora të imperialistëve italianë, rivalëve të Jugosllavisë në Shqipëri, Beogradi e gjeti kohën e përshtatshme për të realizuar planet e veta shoviniste ndaj

Shqipërisë. Synimi i parë ishte të përfitonte nga dobësia e shtetit shqiptar për të mbajtur përfundimisht në duar tokat shqiptare brenda «vijës strategjike» edhe pse tanimë nuk kishte asnjë bazë argumenti i propaganduar gjerësisht më parë nga qeveritarët e Beogradit, sipas të cilit kjo vijë kishte për qëllim ta siguronte Jugosllavinë nga një sulm eventual i italianëve nga ana e Shqipërisë, po qe se kjo e fundit do të ishte nën mandatin italian. Objektivi tjetër i politikës së Beogradit ishte që ta kthente Shqipërinë në një zonë ndikimi jugosllav, duke e detyruar qeverinë e Tiranës të ndiqte një politikë projugosllave.

Qeveria shqiptare, duke dashur t'i shmangej një konflikti të armatosur me Jugosllavinë, u përpoq të ruhej nga provokacionet e vazhdueshme jugosllave dhe kërkoi herëpashere prej qeverisë së Beogradit, por pa rezultat, tërheqjen e ushtrive të saj në kufirin e 1913-ës.

Ndërkaq sukseset e arritura në Luftën e Vlorës i dhanë zemër popullsisë së krahinave lindore të vendit të ndërmerrnin me nismën e tyre një veprim të armatosur kundër pushtuesve jugosllavë dhe t'i detyronin këta të tërhiqeshin në kufijtë e 1913-ës.

Me iniciativën e Ramiz Dibrës, Ramiz Dacit etj. në katundin Arras (rrethi i Peshkopisë), u organizua mbledhja e krerëve dibranë, e cila hartoi planin e kryengritjes. Një rol të rëndësishëm në këtë mbledhje dhe në udhëheqjen e kryengritjes luajti Elez Jusufi. Veprimet, të cilat u përkrahën jo zyrtarisht nga qeveria dhe forcat e saj të armatosura, filluan nga mesi i gushtit 1920. Pas luftimesh të përgjakshme, kryengritësit çliruan Peshkopinë dhe i detyruan pushtuesit jugosllavë të tërhiqeshin në kufirin e 1913--ës, duke lënë në duart e shqiptarëve mbi 800 ushtarë robër.

Sukseset e patriotëve dibranë i dhanë rastin komitetit të «Mbrojtjes kombëtare të Kosovës», të kryesuar nga Hoxha Kadriu, Hasan Prishtina, Bajram Curri etj. të ndërhynte për të kërkuar jo vetëm çlirimin e tokave shqiptare brenda kufijve të 1913-ës, por edhe çlirimin e Kosovës me anën e kryengritjes së armatosur. Për këtë qëllim komiteti u përpoq që të siguronte armë e municione. Këto do t'u dërgoheshin nëpërmjet Shqipërisë rretheve patriotike në Kosovë, të cilat të udhëhequra nga Azem Galica me shokë po luftonin për të hequr qafe zgjedhën e huaj dhe për t'u bashkuar me Shqipërinë. Por veprimet e komitetit të Kosovës nuk gjetën pëlqimin e qeverisë shqiptare. Ndonëse e njihte Kosovën si pjesë të shkëputur padrejtësisht nga trungu i Shqipërisë, kryeministri Sulejman Delvina nuk e shihte të përshtatshme kohën për çlirimin e saj. Ai

mendonte se çdo iniciativë e veprim në këtë drejtim do të shkaktonte ndërlikime ndërkombëtare.

Qeveria jugosllave, nga ana e saj, mori masa për të ripushtuar tokat shqiptare të zbrazura nga ushtria jugosllave. Ajo grumbulloi forca të mëdha ushtarake dhe nga fundi i muajit gusht filloi sulmin kundër tokës shqiptare. Përpara epërsisë në numër e armatime të ushtrisë jugosllave luftëtarët patriotë shqiptarë u detyruan të tërhiqeshin. Qeveria e Tiranës nuk kishte mundësi t'u vinte atyre në ndihmë me forca ushtarake të mjaftueshme. Me urdhër të shtabit të kryengritjes, një pjesë e popullsisë dibrane u shpërngul në këtë anë të Drinit. Pasi thyen qëndresën e ashpër të dibranëve, forcat jugosllave ripushtuan «vijën strategjike». Marshimi i tyre u shoqërua edhe kësaj radhe me terrorin më të egër kundër popullsisë vendëse. Ato shkatërruan dhjetëra fshatra dhe masakruan banorët e tyre që nuk arritën të tërhiqeshin.

Organi i Partisë Komuniste Jugosllave «Radniçke Novine», duke vënë në dukje më 6 tetor luftën e popullit shqiptar për të mbrojtur të drejtat e tij kombëtare nga synimet e borgjezisë shoviniste jugosllave, jepte pohimet e vetë oficerëve jugosllavë mbi masakrat e kryera prej tyre në Shqipëri. «Menjëherë, — shkruante një oficer jugosllav, — ndërmorëm një sulm duke mos kursyer asnjë dhe asgjë. Robërit menjëherë i vramë, bagëtitë i morëm, fshatrat i dogjëm me radhë dhe në shumë vende nuk kursyem as gratë, as fëmijët». Dhe gazeta përfundonte: «Populli ynë dhe ai shqiptar kanë nevojë për paqe dhe liri, ndërsa lufta u shërben sunduesve, të cilët e dërrmojnë dhe e vrasin popullin».

Për ta detyruar qeverinë e Tiranës të njihte pushtimin jugosllav të tokave shqiptare brenda kufijve të 1913-ës dhe të ndiqte një politikë projugosllave, qeveria e Beogradit përdori të gjitha mjetet, duke mos nguruar as përpara ndërhyrjes së hapur tej «vijës strategjike». Ajo riorganizoi bandat esatiste të Dibrës dhe ato që kishin mundur të tërhiqeshin atje nga Shqipëria e Mesme pas operacionit të qershorit 1920. Këto banda, të kryesuara nga Taf Kaziu, Osman Mema e të tjerë, të përforcuara me reparte të kamufluara të ushtrisë jugosllave, në fillim të shtatorit sulmuan në drejtim të Shqipërisë së Mesme. Ato mundën të hynin thellë në truallin shqiptar duke iu afruar kryeqytetit.

Ndërhyrja jugosllave e vuri në gjendje të vështirë shtetin e ri e të pa konsoliduar shqiptar. Qeveria e Tiranës iu drejtua popullit me thirrjen për të rrëmbyer armët. Thirrjes për mbrojtjen e atdheut iu përgjigjën mijëra vull-

netarë. Nëpunësit lanë zyrat e shkuan në front. Luftime të ashpra u zhvilluan sidomos në krahinën e Martaneshit. Forcat qeveritare së bashku me repartet e vullnetarëve i dëbuan trupat jugosllave dhe veglat e tyre nga tokat e pushtuara rishtazi duke e ndalur përparimin e tyre te «vija strategjike».

Qeveria shqiptare e shfrytëzoi këtë rast për të kërkuar edhe një herë zgjidhjen e konfliktit shqiptaro-jugosllav me anë bisedimesh. Në fund të shtatorit ajo dërgoi në Shkodër një delegacion, i cili hyri në bisedime me përfaqësuesin jugosllav Neshiç. Nga këto bisedime doli se qeveria jugosllave pranonte të zbrazte «vijën strategjike» që kishte pushtuar, por vetëm me kusht që qeveria shqiptare t'i jepte asaj «garanci të sigurta» për kufijtë. Një «garanci» të tillë, sipas përfaqësuesit jugosllav, mund të kishte vetëm në rast se qeveria shqiptare ndiqte një politikë projugosllave, pasi kundrejt çdo politike tjetër të saj, deklaronte ai, «Jugosllavia do të tregohej e rezervuar dhe nuk do të kishte besim».

Qeveria e S. Delvinës, e cila përpiqej të ndiqte një politikë të pavarur, e hodhi poshtë kërkesën jugosllave. Ajo iu drejtua Fuqive të Mëdha me një notë, me anën e së cilës kërkonte që Jugosllavia të tërhiqte trupat e saj nga toka shqiptare dhe të njihej tërësia tokësore e Shqipërisë.

**Çështja shqiptare në Lidhjen e Kombeve dhe në Konferencën e Ambasadorëve**

Me dëbimin e pushtuesve italianë nga Vlora dhe me dështimin e ndërhyrjes së armatosur jugosllave të gusht-shtatorit 1920, u krijuan për qeverinë shqiptare kushte të përshtatshme për të shtruar në arenën ndërkombëtare çështjen e rinjohjes së pavarësisë dhe të kufijve të shtetit shqiptar sipas vendimeve të vitit 1913. Qeveria e Tiranës e zhvendosi vëmendjen e saj nga Konferenca e Paqes në Lidhjen e Kombeve, ku mendonte se do të zhvillonte një veprimtari më të frytshme. Prandaj më 2 tetor 1920 ajo kërkoi pranimin e Shqipërisë në këtë organizatë, dhe dërgoi në Gjenevë, në krye të delegacionit shqiptar, Fan Nolin, i cili sapo ishte kthyer në Shqipëri nga ShBA. Por kjo kërkesë ndeshi në kundërshtimin e Jugosllavisë, të Greqisë dhe të Francës, që qëndronte pas tyre. Për pranimin e Shqipërisë në Lidhjen e Kombeve këto vinin si kusht caktimin përfundimtar të

kufijve dhe njohjen e qeverisë shqiptare *de jure* dhe *de facto* nga shtetet e tjera. Edhe Italia, e cila me votën e saj kërkonte të bënte presion për t'i shkëputur qeverisë shqiptare sa më tepër koncesione, e kundërshtoi në fillim kërkesën shqiptare.

Por në Lidhjen e Kombeve një rol me rëndësi luanin imperialistët anglezë, interesimi i të cilëve për burimet vajgurore të Shqipërisë po shtohej gjithnjë e më shumë. Duke përfituar nga pozita e vështirë ndërkombëtare e shtetit shqiptar, qeveria angleze njoftonte Tiranën se do ta bënte të mundshëm pranimin e Shqipërisë në Lidhjen e Kombeve në rast se qeveria shqiptare do t'i jepte shoqërisë vajgurore Anglo-Persiane të drejtën ekskluzive për të kërkuar dhe shfrytëzuar vajgurin në Shqipëri.

Qeveria e Iljaz bej Vrionit, e cila në nëntor 1920 zëvendësoi atë të Sulejman Delvinës, e pranoi pa kushte kërkesën e mësipërme angleze. Si pasojë, me propozimin e përfaqësuesve të dy dominioneve britanike, të Afrikës së Jugut dhe të Kanadasë, asambleja e përgjithshme e Lidhjes së Kombeve, e pranoi Shqipërinë, më 17 dhjetor 1920, si anëtare të Lidhjes.

Ky pranim kishte një rëndësi të dyfishtë. Së pari, me të ripohohej njohja ndërkombëtare e shtetit shqiptar, njohje për të cilën ai kishte shumë nevojë në rrethanat e reja të pasluftës. Së dyti, pranimi përbënte në fakt një akt njohjeje kolektive të qeverisë së Tiranës.

Megjithatë shteti shqiptar ndeshi përsëri në vështirësi të mëdha të shkaktuara nga fuqitë e sidomos nga politika armiqësore dhe diversioniste që vazhdonin të ndiqnin kundrejt tij fqinjët ballkanikë, Greqia e veçanërisht Jugosllavia.

Në prill 1921 qeveria shqiptare, bëri një përpjekje të re për t'i normalizuar marrëdhëniet me fqinjët. Ajo dërgoi delegacione të veçanta në Romë, Athinë e Beograd për t'u marrë vesh me qeveritë e këtyre vendeve. Delegacioni që shkoi në Beograd i propozoi qeverisë jugosllave përfundimin e një marrëveshjeje që parashikonte: njohjen nga ana e qeverisë jugosllave të pavarësisë së Shqipërisë me kufijtë e 1913-ës dhe, si pasojë, tërheqjen e trupave jugosllave nga tokat e pushtuara shqiptare brenda këtyre kufijve; ruajtjen e asnjanësisë nga ana e qeverisë shqiptare e cila nuk do të nënshkruante asnjë traktat mbrojtjeje ose sulmi me ndonjë shtet tjetër; me t'u vendosur marrëdhëniet diplomatike midis dy shteteve, qeveria shqiptare do të përfundonte me qeverinë jugosllave një traktat tregtar dhe një konventë doganore mbi bazën e barazisë dypalëshe.

Qeveria e Beogradit, që kishte synime të tjera dhe nuk donte të vendoste me Shqipërinë marrëdhënie të mira mbi bazën e barazisë dypalëshe, nuk i pranoi këto propozime.

Veprimtaria armiqësore e qeverisë jugosllave e greke kundër shtetit të ri shqiptar po merrte përpjesëtime gjithnjë e më kërcënuese. Të përkrahura nga qeveria greke, e cila e ngriti përsëri me forcë çështjen e dështuar të «Vorio Epirit», komitetet «Vorio epirote» në Greqi u përpoqën të shkaktonin turbullira në krahinën e Himarës, duke dërguar atje fshehurazi në maj 1921 armë dhe municione dhe duke nxitur përçarjen fetare. Për t'i prerë rrugën kësaj veprimtarie, qeveria shqiptare në bazë të marrëveshjes së përfunduar në qershor 1921 me 7 fshatrat e Himarës, u njihte këtyre venomet që gëzonin në të kaluarën dhe një varg privilegjesh të tjera.*

Duke mos mundur të merrej vesh drejtpërdrejt me Jugosllavinë dhe Greqinë, qeveria shqiptare, si anëtare e Lidhjes së Kombeve, iu drejtua kësaj më 29 prill dhe pastaj më 21 qershor 1921 me kërkesën për rinjohjen e kufijve të 1913-ës, të pranuara nga një organ ndërkombëtar, siç ishte Konferenca e Ambasadorëve në Londër. Njëkohësisht, ajo kërkonte largimin nga viset shqiptare brenda këtyre kufijve të ushtrive jugosllave e greke (këto të fundit mbanin gjithnjë në duart e tyre 26 fshatra në kufirin juglindor të vendit). Përfaqësuesit jugosllavë dhe grekë u përpoqën të provonin me argumente të pathemelta se vendimet e Konferencës së Londrës mbi kufijtë e Shqipërisë nuk ishin më në fuqi dhe se çështja duhej shqyrtuar jo nga Këshilli i Lidhjes së Kombeve, ku kishte më tepër mundësi të mos pranohej pikëpamja e tyre, por nga Konferenca e Ambasadorëve në Paris, e përbërë nga përfaqësuesit e Anglisë, Francës, Italisë dhe Japonisë. Edhe qeveria e Romës, e cila bënte përpjekje për të siguruar me çdo kusht një farë sanksionimi ndërkombëtar të «interesave të posaçme italiane» në Shqipëri, ishte e interesuar që çështja të shqyrtohej nga Konferenca e Ambasadorëve, si përfaqësuese e Konferencës së Paqes.

Kështu, me gjithë mbrojtjen e shkëlqyer që i bëri çështjes shqiptare kryetari i delegacionit shqiptar Fan Noli, i cili theksoi se Shqipëria gjatë Luftës së Parë Botërore nuk kishte qenë një shtet ndërluftues por asnjanës, kufijtë e të cilit nuk mund të shqyrtoheshin nga Konfe-

---

*) Këto privilegje iu hoqën Himarës me vendim të qeverisë në prill 1923.

renca e Ambasadorëve, prapëseprapë Këshilli i Lidhjes së Kombeve, me vendimin e tij të 26 qershorit, ia kaloi kërkesën e qeverisë së Tiranës Konferencës së Ambasadoreve.

Qeveria e Londrës ishte tani e interesuar të kishte në Shqipëri një gjendje sa më të qëndrueshme për t'u dhënë mundësi shoqërive kapitaliste angleze të siguronin koncesione. Ndërkohë, përfaqësuesit e Shoqërisë Anglo--Persiane kishin ardhur në Shqipëri qysh në mars të vitit 1921 për të biseduar me qeverinë shqiptare mbi çështjen e koncesionit të vajgurit. Edhe një shoqëri tjetër angleze kishte përfunduar me qeverinë shqiptare projekt-kontratën e koncesionit të duhanit, e cila i ishte paraqitur Këshillit Kombëtar për miratim në qershor të atij viti. Po kjo shoqëri kishte kërkuar edhe koncesionin për krijimin e një banke.

Duke qenë se qeveria jugosllave po e zgjeronte agresionin e saj në Shqipëri, kryeministri anglez Llojd Xhorxhi iu drejtua Këshillit të Lidhjes së Kombeve për të marrë në shqyrtim gjendjen në Shqipëri. Ndërkaq edhe punimet e Konferencës së Ambasadorëve, e cila kishte marrë në shqyrtim pretendimet territoriale greke e jugosllave si dhe pretendimet e Italisë për t'i njohur kësaj disa të drejta të posaçme «strategjike dhe ekonomike» në Shqipëri, ishin në përfundim e sipër. Kjo konferencë i mbylli punimet më 9 nëntor 1921 duke marrë dy vendime që shkelnin ato të Konferencës së Ambasadorëve të Londrës më 1912-13.

Përsa u përket kufijve shqiptaro-grekë, Konferenca e Ambasadorëve vendosi të mbeteshin po ato që ishin caktuar nga Protokolli i Firences i 17 dhjetorit 1913, kurse për kufijtë verilindorë vendosi të bënte ndryshime përsëri në dobi të Jugosllavisë, duke i lënë kësaj të fundit një pjesë të krahinës së Lumës, Hasit dhe Gollobordës, me një popullsi shqiptare prej disa mijëra frymësh. Për caktimin sa më parë në vend të këtyre kufijve do të formohej një komision me përfaqësuesit e katër fuqive nënshkruese.

Vendimi tjetër cënonte pavarësinë dhe sovranitetin e shtetit shqiptar. Italisë imperialiste i njihej një pozitë e veçantë në Shqipëri. Në këtë vendim thuhej se dhunimi i kufijve apo i pavarësisë së Shqipërisë «mund të përbënte një kërcënim për sigurimin strategjik të Italisë» dhe prandaj në rast se Shqipëria nuk do të kishte mundësi të ruante tërësinë e vet tokësore, qeveria shqiptare mund t'i drejtohej për ndihmë Lidhjes së Kombeve, Franca, Anglia dhe Japonia do t'i rekomandonin atëherë Këshillit të Lidhjes që t'ia besonte Italisë rivendosjen e kufijve të Shqipërisë. Po kështu do të vepronin këto fuqi edhe në

rast se kërcënohej «pavarësia ekonomike e Shqipërisë». Më 19 nëntor Këshilli i Lidhjes së Kombeve caktoi një komision hetues për të kontrolluar zbatimin në vend të këtyre vendimeve.

Qeveria shqiptare protestoi kundër atyre pikave të vendimeve të Konferencës së Ambasadorëve që preknin tërësinë tokësore dhe sovranitetin e shtetit shqiptar. Protestën e saj e të gjithë popullit e shprehte dy muaj më vonë Këshilli Kombëtar. Në mesazhin e tij drejtuar Këshillit të Lartë më 11 janar 1922 thuhej: «Mjerisht, po bahet e treta herë që thika e ftohtë e diplomacisë po pret në mish të gjallë të atdheut tonë e që po na këputen vise të çmueshme, të cilat nga çdo pikëpamje që të vështrohen, nuk mund t'i mohohen kurrsesi Shqipnisë, kështu që të ndamit e tyne prej trupit të saj formon patjetër një padrejtësi të hapët».

**Asgjësimi i ndërhyrjes jugosllave në Mirditë**

Me qëllim që të diskreditonte qeverinë shqiptare dhe kërkesat e drejta të saj përpara Lidhjes së Kombeve, qeveria e Beogradit organizoi turbullira të reja kundër shtetit shqiptar, duke vënë këtë radhë në vijë të parë kapidanin e Mirditës, Marka Gjonin. Ky kishte mbetur i pakënaqur që nuk i ishte rezervuar ndonjë post i rëndësishëm në shtetin e ri shqiptar dhe, për qëllimet e tij ambicioze, e shfrytëzoi pakënaqësinë e malësorëve të Mirditës, të cilët, të rrënuar ekonomikisht, nuk kishin përkrahje nga qeveria e Tiranës. I zhveshur nga çdo ndjenjë atdhetarie, Marka Gjonit u hodh në Jugosllavi dhe u bashkua me armiqtë e shtetit shqiptar — shovinistët jugosllavë, të cilët i dhanë ndihmë në të holla e në armë dhe i premtuan forca ushtarake për të ngritur krye kundër qeverisë qendrore të Tiranës.

Pasi u kthye nga Prizreni, Marka Gjoni vuri menjëherë në zbatim planet e Beogradit. Ai mblodhi bajraktarët e Mirditës, u shpërndau atyre të holla dhe armë të marra në Jugosllavi dhe në fund të qershorit 1921 ngriti krye kundër qeverisë shqiptare. Në të njëjtën kohë, për ta vështirësuar edhe më shumë gjendjen në Shqipëri, trupat jugosllave pushtuan Gashin dhe Krasniqen.

Por orvatjet e Marka Gjonit për të ngritur gjithë popullsinë e Mirditës nuk patën sukses. Qeveria e Tiranës dhe në mënyrë të veçantë patriotët katolikë zhvilluan me sukses një veprimtari të gjerë nëpër Mirditë për ta penguar

lëvizjen qysh në fillimet e saj. Kapidani i Mirditës u detyrua atëherë të kthehej përsëri në Prizren, ku më 17 korrik, i këshilluar nga autoritetet jugosllave, shpalli «Republikën e Mirditës» të kryesuar prej tij dhe kërkoi njohjen e saj nga Beogradi, Athina dhe Roma. Ai dërgoi edhe përfaqësuesit e vet pranë Lidhjes së Kombeve për të siguruar njohjen e «qeverisë» së tij.

Meqenëse Marka Gjoni nuk gjeti përkrahje në popullsinë e Mirditës, jugosllavët vunë në shërbim të tij mbeturinat e bandave esatiste, ushtarë e oficerë jugosllavë të pajisur me artileri dhe bjellogardistë rusë të strehuar në Jugosllavi. I mbështetur në këto forca, ai u hodh përsëri në Mirditë dhe sulmoi forcat qeveritare shqiptare.

Sulmi i ri i shovinistëve të Beogradit dhe i veglave të tyre shqiptare e vuri përsëri vendin përpara një prove të rëndë. Për t'i bërë ballë më mirë gjendjes së vështirë, qeveria e Iljaz Vrionit u riformua më 11 korrik mbi një bazë më të gjerë parlamentare dhe mori masa për të likuiduar ndërhyrjen e re jugosllave dhe lëvizjen antikombëtare të Marka Gjonit.

Si përgjigje kundër veprimeve armiqësore jugosllave në gjithë vendin u bënë mitingje të gjera popullore për largimin e menjëhershëm të trupave të huaja nga tokat shqiptare.

Përgatitja e ndërhyrjes së armatosur jugosllave në Shqipëri ishte shoqëruar me një fushatë të re persekutimesh të autoriteteve të Beogradit kundër popullsisë shqiptare të Kosovës. Lajmet mbi këto masakra shkaktuan një valë të re indinjate në Shqipëri.

Kur parlamenti jugosllav e hodhi poshtë thirrjen e Këshillit Kombëtar të Shqipërisë që kërkonte t'i jepte fund terrorit kundër popullsisë shqiptare në Jugosllavi, deputetët shqiptarë ngritën zëra të fuqishëm proteste. Aty u kërkua që Këshilli Kombëtar t'u drejtohej me një thirrje socialistëve për të demaskuar para opinionit publik ndërkombëtar veprimet e shovinistëve serbë dhe të dërgohej një komision i Këshillit Kombëtar pranë Parlamenteve të shteteve të tjera që të kërkonte ndërhyrjen për ndalimin e masakrave të shqiptarëve në Kosovë.

Qeveria e Beogradit nuk u mjaftua me përkrahjen e Marka Gjonit dhe me krijimin e të ashtuquajturës «Republikë» të Mirditës. Nga fundi i tetorit 1921 trupat jugosllave mësynë përsëri gjatë pothuajse të gjithë «vijës strategjike».

Pas vendimit të 9 nëntorit të Konferencës së Ambasadorëve qeveria jugosllave u detyrua të pranonte se do t'i tërhiqte trupat e saj nga toka shqiptare në vijën e re e

të përkohshme të demarkacionit, të caktuar nga Konferenca e Ambasadorëve.

Por duke parë se turbullirat e nxitura nga Beogradi vazhdonin, qeveria shqiptare vendosi të bënte më 20 nëntor operacionin e përgjithshëm kundër lëvizjes në Mirditë.

Marka Gjoni, i cili nuk kishte më përkrahjen e drejtpërdrejtë të forcave të armatosura jugosllave, u detyrua tani të tërhiqej i shpartalluar, të shpërndante mercenarët e vet dhe të hidhej në Jugosllavi.

## KREU IV

# REVOLUCIONI DEMOKRATIK-BORGJEZ I QERSHORIT 1924

Pasi u kryen detyrat kryesore të luftës kundër armiqve të jashtëm, u krijuan kushte të përshtatshme për ta përqendruar vëmendjen edhe ndaj problemeve të brendshme. Në jetën politike e shoqërore të vendit filloi kështu, pas vitit 1920, një etapë e re historike, detyra themelore e së cilës ishte lufta kundër mbeturinave të feudalizmit, për demokratizimin e jetës së vendit. Përpjekjet për realizimin e kësaj detyre shpunë në ashpërsimin e kontradiktave të brendshme klasore dhe në luftën midis forcave përparimtare dhe atyre reaksionare. Kjo luftë vazhdoi disa vjet me radhë dhe arriti kulmin me shpërthimin e Revolucionit demokratik-borgjez të Qershorit 1924. Pjesë përbërëse e kësaj lufte ishin lëvizjet e fshatarësisë dhe të vegjëlisë së qytetit kundër shfrytëzimit ekonomik, lëvizjet për demokratizimin e organeve shtetërore dhe të jetës shoqërore etj.

### 1. LËVIZJET E FSHATARËSISË DHE TË KLASËS PUNËTORE NË VITET 1920-1924

**Lëvizjet fshatare kundër mbeturinave feudale**

Me çlirimin e atdheut nga pushtuesit e huaj dhe me vendosjen e administratës shtetërore në gjithë vendin fshatarësia trashëgoi një gjendje të vajtueshme, të rënduar edhe më shumë nga pasojat e Luftës Botërore. Më

e rëndë ishte ajo e çifçinjve. Në një letër të shkruar atëherë nga Myzeqeja dhe të botuar më 1923 në gazetën «Dielli» thuhej: «Gjëndja përgjithësisht nga çdo pikëpamje është kaotike; veçanërisht ajo e bujqve është më e kritikshme nga gjithë të tjerat se bujqit janë paralizuar kaq fort nga keqpërdorimet shekullore, sa s'janë gjë tjetër veçse një tufë bagëtish dykëmbëshe për bejlero-pashallarët... çifçiu paguan para uji për të vaditur vetë me hak, nga prodhimi paguan të dhjetën, teklifatë (taksat), të tretën dhe bereqetin duhet ta korrnjë kur t'i thotë beu të korret; të tretën e beut e xhvesh, e shkoq, ia shpie me kafshët dhe thasët e tij në treg. Sadoqë është bujku i beut, shtëpinë që rri vetë është i detyruar ta mbajë vetë dhe të jetë e beut, të paguanjë vergjinë sa t'i thotë beu... se ndryshe nga shtëpitë që ka bërë vetë dhe që s'janë të tijat e nxjerr beu. Gjela deti të ushqyer, biba, zogj, vezë, qumësht, djathë të njomë, këto janë e janë! Pa le kur beu bën ndonjë shtëpi për vete, trarët, gurët, qerestenë, qiramidhet, bujqit duhet t'ia sjellin të gjitha beut dhe bukën duhet ta kenë me vete në trastë. Pa le taksat që i paguan qeverisë».

Për të dalë nga kjo gjendje, çifçinjtë jo vetëm protestonin kundër shfrytëzimit të padurueshëm të çifligarëve, por edhe kërkonin nga shteti ndërhyrjen për të zgjidhur çështjen e pronësisë tokësore. Në disa raste fshatarët bujq kaluan edhe në sulme të hapura kundër pronarëve çifligarë. Në Vlorë, në vjeshtën e vitit 1920, kur sapo kishte përfunduar lufta çlirimtare kundër imperialistëve italianë, bujqit e çifligut Llakatund, që ishte pronë e Eqrem Bej Vlorës, nuk pranuan t'ia paguanin të tretën dhe detyrimet e tjera çifligarit dhe e shpallën veten pronarë të tokave që punonin. Vitin tjetër, kur qehallarët e beut vlonjat u dukën përsëri në Llakatund, bujqit kaluan kundër këtyre në sulm të armatosur. Sulme të tilla nga fshatarët bujq kundër pronarëve të tyre gjakpirës ndodhën edhe në vise të tjera si në Durrës, Lushnje, Gjirokastër, Përmet e gjetkë. Revolta bujqish ndodhën edhe në çifligjet e shtetit. Në çifligun e madh të Gurëzit (Milot) bujqit, të cilët e kishin shpallur veten pronarë të tokave që punonin qysh më 1913, u bënë ballë kërcënimeve dhe ndërhyrjeve të qeverisë së Tiranës dhe vazhduan të mos paguanin detyrimin e së tretës, derisa parlamenti shqiptar i njohu ata ligjërisht si pronarë të tokave, për të mënjanuar ndonjë konflikt të armatosur.

Lëvizje pati edhe nga fshatarët e vegjël, e sidomos malësorët, të cilët me prodhimin e tyre siguronin drithë vetëm për disa muaj dhe detyroheshin t'i paguanin shtetit

një varg taksash, siç ishte, në radhë të parë, e dhjeta. Ata lëviznin veçanërisht atëherë, kur gjendja e tyre e rëndë keqësohej nga politika ekonomike e ndjekur nga qeveritë e ndryshme. Kështu qeveria e Xhafer Ypit, që erdhi në fuqi në fund të vitit 1921, për të përkrahur pronarët çifligarë dhe për t'i siguruar të ardhura buxhetit të shtetit, ngriti tagrin doganor mbi drithin që importohej. Ngritja e tagrit, që solli ngritjen e çmimit të drithit në interes të spekulatorëve dhe të çifligarëve, cënoi rëndë jo vetëm buxhetin e varfër të vegjëlisë qytetare, por edhe atë të masave fshatare, që detyroheshin të blinin drithë për nevojat familjare, sidomos në dimër dhe në pranverë.

Ngritja e çmimit të drithit i kërcënoi masat fshatare e malësore me zi buke. Më 1922 me dhjetëra mijë malësorë të Shqipërisë së Veriut me shumë vështirësi mundën ta mbanin frymën deri në korrjet e reja. Kjo gjendje dha shkas për rritjen e lëvizjeve fshatare. Nga të katër anët e vendit i drejtoheshin qeverisë dhe parlamentit kërkesa për të anuluar detyrimin e së dhjetës dhe tagrin e lartë doganor të drithit. Në krahinën e Pukës malësorët nuk pranuan të paguanin të dhjetën për korrjen e re dhe e kërcënuan qeverinë me një lëvizje të armatosur. Qeveria u detyrua ta shtynte afatin e pagimit të së dhjetës, por tagrin doganor nuk e preku. Në muajt e parë të vitit 1923 zija e bukës u shfaq me forcë kërcënuese pothuaj në tërë vendin. Që nga Malësia e Madhe deri në Kurvelesh me dhjetëra mijë familje ndodheshin në rrezik të vdisnin nga uria, në një kohë kur hambarët e spekulatorëve ishin plot me drithë. Në fillim të pranverës, kur gjendja u keqësua edhe më tepër, filluan protestat dhe sulmet e hapura të vegjëlisë.

Në Korçë më 12 mars 1923 me mijëra fshatarë e qytetarë u grumbulluan në një miting proteste për «bukë», në të cilin kërkuan të hapeshin hambarët e spekulatorëve dhe të ulej tagri doganor. Parullat e demonstratës ishin: «Bukë popullit!», «Poshtë spekulatorët!». Një javë më vonë, më 19 mars 1923, gati 3 mijë fshatarë të ardhur nga rrethet e Vlorës, Kurveleshit, Tepelenës, Mallakastrës e Himarës, pas një mitingu proteste në Vlorë kundër qeverisë, sulmuan depot e spekulatorëve dhe e ndanë drithin falas.

Nën shtytjen gjithnjë e më të madhe të lëvizjes fshatare dhe me kërkesën e deputetëve demokratë, qeveria hoqi përkohësisht tagrin doganor mbi drithin.

**Çështja agrare** Gjendja e prapambetur e bujqësisë dhe «kriza e bukës», që ishte pasoja e saj, si edhe lëvizjet e çifçinjve e të fshatarëve të tjerë, tërhoqën qysh në fillim vëmendjen e opinionit publik shqiptar. Në parlament dhe jashtë tij, në shtyp, në klube dhe në organizata të ndryshme filluan të dilnin kërkesa për të ndryshuar sistemin e ekonomisë çifligare dhe atë të taksave duke i lidhur këto me nevojën për përmirësimin e ekonomisë kombëtare.

Në këto rrethe përparimtare mbizotëronte mendimi se nuk mund të dilej nga gjendja e mjeruar e bujqësisë pa bërë reforma ekonomike siç ishin zëvendësimi i detyrimit të së dhjetës me një taksë më të përshtatshme që ta nxiste fshatarin për rritjen e prodhimit dhe kryerja e reformës agrare. Kërkesën për një reformë agrare e shtruan në Këshillin Kombëtar deputetët demokratë qysh në tetor 1921. Megjithatë, edhe këta përfaqësues të borgjezisë demokratike, duke u mbështetur në parimin e «paprekshmërisë» së pronës private, nuk ishin për një zgjidhje radikale të çështjes agrare, ashtu siç dëshironin masat fshatare. Nga ana tjetër, ata ndodheshin edhe përballë qëndrimit të vendosur të çifligarëve, të cilët nuk pranonin as cënimin më të vogël nga ana e shtetit apo e kujtdo tjetër të pronësisë dhe regjimit çifligar. «Një nga bazat kryesore të kolektivitetit shoqëror, — shkruante më 1920 në formë proteste Eqrem Bej Vlora duke mbrojtur interesat e pronarëve çifligarë, — dhe një nga themelet e kushteve të qytetërimit është sigurimi dhe mbrojtja e të drejtave të pronësisë». Çifligarët reaksionarë çdo kërkesë për cenimin e pronësisë çifligare e cilësonin si një «parim jo të natyrshëm», si një «inovacion bolshevik» që shkatërronte bazat e «lumturisë dhe të qytetërimit».

Shumica e deputetëve demokratë donin të «pajtonin» interesat e bujkut, që ishin në të vërtetë interesat e ekonomisë kombëtare, me «paprekshmërinë e pronësisë». Këta kërkonin një reformë agrare, me të cilën tokat e tepërta të çifligarëve do të shpronësoheshin me shpërblim, që do të paguhej nga bujqit brenda një afati të caktuar me ligj. Por demokratët borgjezë e shikonin të pamundshëm zbatimin e menjëhershëm edhe të një reforme të tillë. Për këtë arsye kërkesat e tyre konkrete, me të cilat u bashkua pjesa më e madhe e deputetëve të Këshillit Kombëtar, ishin për disa masa që duhej të merrte shteti, në mënyrë që në çifligjet dhe sidomos në ato të shtetit të zbatoheshin metoda të qeverisjes kapitaliste dhe të ngrihej kështu rendimendi i bujqësisë. Në interes të çifligarëve privatë dhe të

përhapjes së metodave kapitaliste në bujqësi u nxorën ligje si ai i uljes së tagrit doganor për importimin e mjeteve moderne bujqësore dhe ai që lejonte instalimin, në çifligjet e mëdha, të bujqve proletarë të huaj që do të silleshin nga jashtë.

Në maj të vitit 1923 Këshillit Kombëtar iu paraqit ligji «Mbi kontratat e bujqësisë», i cili parashikonte që pronarit t'i hiqej e drejta të dëbonte bujkun nga toka, sa kohë që ky të plotësonte detyrimet e kontratës dhe bujkut t'i jepej e drejta të punonte aq tokë sa kishte mundësi, në qoftë se këto toka nuk punoheshin prej ndonjë tjetri. Meqenëse ky projekt prekte deri në një farë mase të drejtat e pronarëve, të cilët në disa raste për leverdi ekonomike i kishin dëbuar bujqit e i kishin kthyer tokat e bukës në kullota, ai u kundërshtua nga deputetët reaksionarë e konservatorë. Këta deputetë e quajtën atë një formë «të bolshevizmit në vendin tonë». Nga ana tjetër, deputetët e opozitës nuk kishin rreth projektit pikëpamje të njëjta; disa prej tyre qëndronin në pozita konservatore. Për rrjedhim iu kërkua qeverisë ta studionte më mirë çështjen e reformës agrare dhe të paraqiste një projekt më të gjerë.

Luftë pati edhe për projektligjin e paraqitur nga qeveria dhe që kishte të bënte me sistemimin në çifligjet e shtetit të atyre familjeve fshatare që vinin nga Kosova e Çamëria, të persekutuara nga regjimet shoviniste të vendeve fqinje dhe gjenin strehë në shtetin e pavarur shqiptar. Përpjekjet e deputetëve radikalë të opozitës demokratike si Fan Noli, Stavro Vinjau etj., që e drejta për t'u bërë zot i shtëpisë dhe i një ha toke t'u njihej edhe familjeve të bujqve që banonin dhe punonin në çifligje private, ndeshën në kundërshtimin edhe të një pjese të mirë të deputetëve të kësaj opozite. Vetëm pas një lufte të mëtejshme dhe nën presionin e opinionit publik u miratua ligji: «Mbi vendosjen e emigrantëve e të bujqve në tokat e shtetit», i propozuar nga Fan Noli. Ai ishte i vetmi ligj që ndihmonte deri në një farë shkallë gjendjen e bujqve. Sipas këtij ligji, qeveria detyrohej t'i jepte falas gjysmë hektar tokë nga pasuria e shtetit çdo familjeje emigrantësh, çdo familjeje bujqish pa tokë të çifligjeve të shtetit dhe të çifligjeve private dhe çdo familjeje tjetër proletare, që kërkonte të merrej me bujqësi, për të ndërtuar shtëpi e për të krijuar një kopsht. Bujqve të mbetur pa tokë shteti u vinte në dispozicion dy hektarë nga tokat shtetërore për të punuar si çifçinj, duke ua falur detyrimet për një periudhë të caktuar.

**Rritja e lëvizjes punëtore**

Ndryshe nga fshatarësia, që përbënte pjesën më të madhe të popullsisë, klasa punëtore vazhdonte të mbetej e pakët në numër, e shpërndarë dhe me një përbërje heterogjene. Ngritja në këto vite e disa fabrikave e punishteve të reja, zgjerimi i disa minierave dhe fillimi i disa punimeve botore, sollën vetëm një ndryshim të vogël në rritjen e numrit të klasës punëtore, kurse marrëdhëniet e saj me punëdhënësit mbetën nga më shtypëset dhe shfrytëzueset. Kushtet e këqija të punës në fabrika e miniera, mëditja e ulët, puna e dhënë me qesim ose me copë, mungesa e banesës në qendrat e punës, mungesa e një legjislacioni për mbrojtjen nga fatkeqësitë në punë, dita e gjatë e punës, gjobat e fyerjet dhe sidomos papunësia e kishin bërë shumë të vështirë jetën e klasës punëtore. Uria prekte si fshatarët e varfër, ashtu edhe punëtorët. Por mungesa e organizatave punëtore dhe e një partie të klasës punëtore pengonin seriozisht bashkimin e saj, formimin e ndërgjegjes së saj klasore dhe njësinë e veprimit.

Në Shkodër vazhdoi tradita e mëparshme e shoqërive ndihmëtare që ishin krijuar në fillim të shek. XX. Më 1920 me nismën e disa punëtorëve e zejtarëve u formua aty «Shoqëria Ndihmëtare e Punëtorisë» me karakter ndihme reciproke, e cila grumbulloi rreth 400 anëtarë. Ajo u riformua pas dy vjetësh duke dyfishuar numrin e anëtarëve të saj. Pozitiv ishte fakti se në të pranoheshin anëtarë pa dallim feje, në një kohë kur i gjithë reaksioni në Shkodër, sidomos kisha katolike, bënte të gjitha përpjekjet për përçarje. Por kjo organizatë nuk luajti ndonjë rol të rëndësishëm, sepse në të jo vetëm filluan të mbizotëronin elementë zejtarë, por hynë edhe armiq të klasës punëtore. Një vit më vonë u formua po në Shkodër «Shoqata e punëtorëve detarë», që kishte si qëllim të ndihmonte punëtorët e kësaj kategorie dhe të krijonte një kooperativë peshkatarësh.

Ndërkaq, idetë e marksizmit kishin filluar të përhapeshin në Shqipëri sidomos në qytetin e Korçës, ku më 1923 u formuan disa rrethe të vogla, të përbëra nga punëtorë dhe intelektualë, në të cilat lexoheshin broshura komuniste të ardhura nga jashtë. Por idetë marksiste nuk u përvetësuan në atë shkallë sa të shpinin në krijimin e një lëvizjeje komuniste.

Në qershor 1923 filluan të bëheshin përpjekje për krijimin e një partie socialiste, me qëllim që kjo të merrte pjesë në zgjedhjet parlamentare dhe me anën e deputetëve të saj të mbronte interesat e klasës punëtore dhe të fsha-

tarësisë. Por, duke mos pasur një bazë të shëndoshë shoqërore dhe duke qenë nën presionin e reaksionit, nismëtarët e formimit të kësaj partie nuk ia arritën qëllimit.

Krahas punës për krijimin e organizatave të tyre, punëtorët e qendrave të ndryshme e vazhduan luftën greviste kundër shfrytëzimit kapitalist.

Në janar të vitit 1921 të parët që u hodhën në grevë ishin punëtorët e pakët tipografë në Gjirokastër, për shkak se u pushua padrejtësisht nga puna një shok i tyre. Në shenjë solidariteti me ta u bashkuan edhe punëtorët rrobaqepës dhe këpucarë. Greva, e cila zgjati dy javë, i detyroi punëdhënësit t'u bënin punëtorëve disa lëshime. Po atë vit, më 21 tetor, punëtorët e ndërtimit të rrugës Durrës-Milot lanë punën në shenjë proteste kundër mospagimit të mëditjes dhe qëndruan përpara zyrave të botores në Milot deri sa u paguan. Dy muaj më vonë punëtorët e ndërtimeve botore në Durrës u drejtuan autoriteteve lokale të njëjtat kërkesa. Në dhjetor shpallën grevë punëtorët e fabrikës së duhanit «Tarabosh» në Shkodër. Punëdhënësi shpalli «lokautin»[1] duke i pushuar nga puna gjithë punëtorët. Punëtorët e «Taraboshit» shpallën grevë edhe në shtator 1922. Por, duke kujtuar se fajin për shfrytëzimin e tyre e kishin makinat dhe jo pronarët kapitalistë, ata u shprehën kundër përdorimit të makinerisë së re në fabrikë, që linte pa punë më shumë se gjysmën e tyre. Grevën e tyre e pasoi pas disa muajsh, në mars 1923, greva për ngritjen e mëditjes së punëtorëve mirditorë që punonin për llogari të kapitalistëve italianë për kërkime mineralesh në Pukë.

Greva më e rëndësishme e këtyre viteve ishte ajo e punëtorëve minatorë të Selenicës, në tetor 1923. Në minierën e bitumit në Selenicë punonin atëherë 500-600 punëtorë. Gjendja e tyre ishte keqësuar shumë edhe nga fakti se atje koncesionarët italianë kishin vendosur sistemin e punës me «qesim», sipas të cilit punëtorët, për të plotësuar qesimin e një dite, ishin të detyruar të punonin shpeshherë deri në 14 orë, në disa raste edhe dy ditë. Protestat e herëpashershme të punëtorëve të bëra individualisht kundër kapitalistëve italianë, nuk kishin dhënë ndonjë fryt. Në tetor punëtorët organizuan një mbledhje të përgjithshme, ku zgjodhën komitetin e grevës dhe paraqitën kërkesat e tyre: heqjen e sistemit të punës me «qesim»,

1) Lockout (anglisht) — mbyllje e ndërmarrjeve dhe pushim në masë i punëtorëve nga kapitalistët me qëllim që të ndalojnë ose të shtypin grevat.

shtimin e mëditjes, përmirësimin e kushteve të punës, pushimin nga puna të disa nëpunësve të administratës, që silleshin keq me punëtorët. Meqenëse kërkesat nuk u pranuan, sirena lajmëroi shpalljen e grevës e cila zgjati një muaj. Punëtorët qëndruan të bashkuar si një trup i vetëm përpara shantazheve të kapitalistëve italianë dhe të qeverisë reaksionare të Tiranës. Me punëtorët u solidarizuan fshatarët e rrethit të Selenicës, të cilët i furnizuan grevistët me ushqime. Në një mbledhje tjetër të gjerë në fshatin Resulaj, afër minierës, punëtorët u betuan të qëndronin të bashkuar deri në fund.

Greva përfundoi me fitoren e punëtorëve. U hoq sistemi i punës me «qesim», mëditjet u shtuan 30-50 për qind, u hoqën disa nëpunës të administratës, që urreheshin nga punëtorët, u sigurua mjeku për ta dhe u morën masa të tjera për të përmirësuar kushtet e punës dhe të jetesës.

Grevat me karakter ekonomik të punonjësve vazhduan edhe gjatë dy muajve të parë të vitit 1924. Pagat e tyre jo vetëm ishin shumë të vogla, por edhe nuk jepeshin në rregull nga punëdhënësit, që i vononin ato për muaj të tërë. Në janar e shkurt 1924 u hodhën në grevë arsimtarët e shumë qendrave të vendit, që nga veriu e deri në jug, si edhe nëpunësit e shërbimeve posttelegrafike të kryeqytetit, të cilët, pas arsimtarëve, ishin kategoria e nëpunësave më të organizuar dhe në pozita më luftarake. Më 1924 nëpunësit e PT organizuan në Tiranë edhe kongresin e tyre ku shtruan nevojën e përmirësimit të kushteve të punës, e nxjerrjes së një ligji mbi pensionet dhe të ngritjes së një arke kursimi për nëpunësit.

Greva më e madhe dhe më e rëndësishme gjatë 6 mujorit të parë të vitit 1924 ishte ajo e rreth 300 punëtorëve të ndërtimit në rrugën automobilistike Tiranë-Vorë, me qendër në Kashar. Për 10 ditë rresht ata demonstruan në rrugët e Tiranës duke kërkuar t'u paguhej e drejta e tyre e muajve janar e shkurt 1924. «Ka tri javë që fukaraja e shkretë, pa bukë në bark, endet nëpër sokaqet e Tiranës për marrjen e tyre (të pagave-Red.)», thuhej në letrën që komisioni i zgjedhur nga punëtorët i dërgoi Kryeministrisë. Punëtorët e Kasharit rifilluan nga puna vetëm atëherë kur ndërmarrja u detyrua të jepte pagesat e tyre të prapambetura.

Elementët më të përparuar demokratë të vendit, të cilët vinin nga radhët e borgjezisë së vogël dhe nuk ishin të lidhur me industrinë dhe ndërmarrjet e ndërtimit, e përkrahën bashkimin fillestar të punëtorëve dhe luftën e tyre për përmirësimin e kushteve të punës, duke parë në të

një tregues të rëndësishëm të zhvillimit shoqëror të vendit. Kështu, shtypi përparimtar i kohës përshëndeti si demonstratat për bukë që bënë fshatarët dhe punonjësit e qyteteve, ashtu edhe grevat e punëtorëve. Gazetat si «Drita», «Politika», «Shqiptari i Amerikës» etj., u bënin thirrje punëtorëve të organizoheshin e të vepronin së bashku.

## 2. LËVIZJA PËR DEMOKRATIZIMIN E ORGANEVE SHTETËRORE NË VITET 1921-1923

**Zgjedhjet parlamentare të prillit 1921**

Konfliktet shoqërore që dolën në plan të parë pas mënjanimit të rrezikut kryesor të jashtëm dhe acarimi mbi këtë bazë i kontradiktave midis rretheve demokratike dhe forcave reaksionare çuan në shthurjen e aleancës politike që u arrit me Kongresin e Lushnjës dhe që kishte për qëllim mbrojtjen e vendit nga të huajt. Megjithatë, kontradiktat e brendshme nuk morën qysh në fillim karakterin e një lufte të ashpër me kufij të qartë e të prerë klasorë. Vetë rrethet demokratike e ndjenin veten ende të dobëta dhe prandaj në etapën e parë, që shtrihet nga mbarimi i vitit 1920 e sidomos nga fundi i vitit 1921 e deri në fillim të vitit 1924, kjo luftë u bë kryesisht për forcimin e pozitave në pushtetin politik me anën e zgjedhjeve parlamentare.

Nga fundi i vitit 1920, në krahinat e Korçës dhe të Gjirokastrës filloi lëvizja për mbledhjen e një Asambleje Kushtetuese, si organ i cili, simbas vendimeve të Kongresit të Lushnjës, kishte të drejtën të përcaktonte formën e regjimit në Shqipëri. Kjo lëvizje u nxit e u organizua nga rrethet demokratike të vendit për të zgjeruar rolin e tyre në organet e zgjedhura të pushtetit. Nën ndikimin e kësaj lëvizjeje, qeveria e Sulejman Delvinës mori më 14 nëntor 1920 vendimin që të bëheshin zgjedhjet për Asamblenë Kushtetuese. Por ky vendim zgjoi pakënaqësinë e reaksionit, përfaqësuesit e të cilit ndodheshin në Këshillin e Lartë dhe në Këshillin Kombëtar. Me këta përfaqësues u bashkuan ish-anëtarët e qeverisë së Durrësit dhe përkrahës të orientimit të tyre italian, të cilët, me qëndrimin e hapur armiqësor që mori qeveria e Beogradit ndaj shtetit shqiptar

pas largimit të pushtuesve italianë nga Vlora, u bënë më aktivë në politikë. Në këto rrethana, qeveria e Sulejman Delvinës u detyrua në nëntor të jepte dorëheqjen.

Qeveria e re e kryesuar nga çifligari i madh Iliaz Bej Vrioni, përveç premtimeve të përgjithshme për të ruajtur pavarësinë e vendit dhe për të konsoliduar shtetin shqiptar, zotohej të përgatiste një projektligj, sipas të cilit do të bëheshin zgjedhjet jo për Asamblenë Kushtetuese, siç kishte vendosur qeveria e mëparshme, por për deputetët në Këshillin Kombëtar (parlament).

Ligjin për zgjedhjet e deputetëve në Këshillin Kombëtar qeveria e shpalli më 5 dhjetor. Sipas këtij ligji që kishte karakter antidemokratik, zgjedhjet do të bëheshin me votim indirekt: për çdo 500 veta dilte një zgjedhës i dytë dhe, me anën e zgjedhësve të dytë, për çdo 12 mijë frymë do të zgjidhej një deputet. Të drejtë vote kishin vetëm meshkujt nga 20 vjeç e lart e që banonin në vendin e votimit, të paktën prej 6 muajsh. Zgjedhësit e dytë duhej të kishin mbushur 25 vjeç dhe deputetët 30. Ligji shpallte se kandidaturën për deputet mund ta vinte çdo qytetar, por në të vërtetë ekzistonte cenzi elektoral. Ligji përjashtonte nga zgjedhjet të varfërit. Edhe gratë, që përbënin gjysmën e popullsisë, nuk kishin të drejtën e votës. Këtë të drejtë nuk e gëzonte as ushtria. Përveç kësaj, emri i të zgjedhurit duhej të shkruhej me dorë nga votuesit ose nga një person i tretë. Duke pasur parasysh se pjesa më e madhe e popullsisë ishte analfabete, kjo mënyrë votimi jepte mundësi për të shkelur vullnetin e lirë të pjesës më të madhe të zgjedhësve.

Vendimi i qeverisë së I. Vrionit për të bërë zgjedhjet jo për Asamblenë Kushtetuese por për Këshillin Kombëtar u kundërshtua nga elementët përparimtarë dhe shtypi i tyre, të cilët kritikuan edhe karakterin antidemokratik të ligjit të zgjedhjeve. Megjithatë, ata nuk qenë në gjendje të ndryshonin vendimin e mëparshëm të qeverisë.

Menjëherë pas shpalljes së ligjit nisi fushata e zgjedhjeve gjatë së cilës, në luftën për të fituar sa më shumë vende në Këshillin Kombëtar, filluan të dalloheshin dy grupe politike kryesore. Këto ishin «Partia Popullore», programi i së cilës në përgjithësi shprehte interesat e borgjezisë së dobët shqiptare dhe kërkonte përmirësimin e gjendjes së fshatarësisë, dhe «Partia Përparimtare», që doli si reaksion kundër së parës dhe që nuk hartoi ndonjë program të vetin. «Popullorët» u premtuan zgjedhësve se do të mbanin atë formë organizimi politik që qe vendosur në Kongresin e Lushnjës, se do të vendosnin marrëdhënie

të mira me shtetet fqinje në interes të zhvillimit politik e ekonomik dhe të ruajtjes së tërësisë tokësore të shtetit shqiptar, se do të vendosnin drejtësinë dhe barazinë midis shtetasve dhe do të siguronin lirinë e fjalës, të shtypit dhe të besimit. Në fushën ekonomike e shoqërore, programi i «Partisë Popullore», parashikonte marrjen e masave për të zhvilluar industrinë dhe për ta mbrojtur atë nga konkurrenca e huaj. Në lidhje me bujqësinë premtohej krijimi i një banke bujqësore, rregullimi i çështjes së të dhjetave, hapja e shkollave bujqësore etj.

Gjatë fushatës së zgjedhjeve u shfaqën edhe prirje kantonale të krerëve borgjezë e çifligarë, në të cilat gjente shprehje lufta e tyre për pozita në shtetin e ri shqiptar. Ata u përpoqën të nxisnin dasitë fetare dhe e përdorën këtë si mjetin kryesor për të arritur në një administrim kantonal të Shqipërisë, të ndarë sipas fesë.

E pakënaqur nga zhvillimi i fushatës së zgjedhjeve dhe nga fakti se bejlerët zinin pozita të rëndësishme në pushtetin shtetëror, një pjesë e borgjezisë ortodokse të Korçës, e kryesuar nga Koço Kota, Thoma Orollogai etj. i drejtuan qeverisë, më 13 shkurt 1921, një memorandum, me anën e të cilit kërkohej të krijohej në jug të Shqipërisë një administratë e veçantë «autonome», me parlament e legjislacion të vetin e me qendër në Korçë. Në të njëjtën kohë filloi të gjallërohej në këtë drejtim edhe kleri katolik dhe një pjesë e borgjezisë katolike të Shkodrës, e cila hodhi parullën e krijimit të një kantoni katolik me qendër në Shkodër. Këto kërkesa ishin në thelb antikombëtare dhe u jepnin shteteve fqinje armë për të luftuar shtetin e ri shqiptar në arenën ndërkombëtare. Prandaj ato u goditën nga i gjithë opinioni publik shqiptar.

Zgjedhjet për Këshillin Kombëtar, që ishin zgjedhjet e para të këtij lloji në Shqipëri, u zhvilluan gjatë muajve shkurt-mars 1921 dhe morën fund në 5 prill 1921; vetëm në Shkodër mbaruan 2 muaj më vonë, për shkak të konfliktit që lindi midis qeverisë dhe klerit të lartë katolik në lidhje me numrin e deputetëve katolikë.

Në Këshillin Kombëtar u zgjodhën 78 deputetë. Dy grupet kryesore politike që ishin krijuar gjatë fushatës së zgjedhjeve, tani u riorganizuan dhe filluan të funksiononin në gjirin e Këshillit. Në grupin «popullor» bënin pjesë deputetë demokratë si kryetari i grupit Fan Noli, Stavro Vinjau etj., të cilët luftonin për një zhvillim demokratik të Shqipërisë së pavarur, por edhe çifligarë si Ahmet Zogu e elementë konservatorë borgjezë. Në grupin «përparimtar», në krye të të cilit u vu Mehdi Frashëri, bënin pjesë çifli-

garë të mëdhenj si Shefqet Vërlaci e Qemal Vrioni, ish--ministra të qeverisë së Durrësit dhe pasues të tyre si edhe personalitete politike kosovare. Këta të fundit u rreshtuan në këtë grup për shkak të animit të A. Zogut, kundërshtarit të tyre politik, në grupin tjetër. Në Këshillin Kombëtar bënin pjesë edhe deputetë që e hiqnin veten «të pavarur» ose siç quheshin atëherë «indipendentë», që nuk hynin në asnjë nga dy grupet e organizuara politike dhe që anonin, sipas rastit, nga njëra ose tjetra palë.

**Ngjarjet e dhjetorit 1921**

Gjatë vjeshtës së vitit 1921, kur ndërhyrja jugosllave u bë më e rrezikshme dhe nevoja e kundërshtimit të saj doli në rend të ditës më me forcë, lufta e brendshme politike kaloi përkohësisht në plan të dytë. Midis dy grupeve politike kryesore që ishin formuar në Këshillin Kombëtar u arrit atëherë një farë bashkimi i përkohshëm me krijimin e një grupi të vetëm të quajtur «Bashkimi i Shenjtë», në të cilin morën pjesë edhe deputetë «të pavarur». «Bashkimi i Shenjtë» caktoi një komision të përbërë nga Bajram Curri, Qazim Koculi dhe Avni Rustemi për t'i propozuar Këshillit Kombëtar qeverinë e re, e cila duhej të merrte masa për të përballuar gjendjen e vështirë të krijuar nga ndërhyrja jugosllave. Kjo qeveri e kryesuar nga Pandeli Evangjeli, erdhi në fuqi më 19 tetor 1921 dhe përbëhej vetëm nga elementë borgjezë.

Ngjarjet politike që ndodhën pas krijimit të këtij bashkimi, siç ishte vendimi i Konferencës së Ambasadorëve i 9 nëntorit 1921, pranimi nga qeveria jugosllave i tërheqjes së trupave të saj në kufijtë e caktuar nga kjo Konferencë si edhe njohja e qeverisë shqiptare nga një varg shtetesh të huaja, i forcuan pozitat ndërkombëtare të Shqipërisë. Kështu, detyra kryesore për të cilën ishte krijuar «Bashkimi i Shenjtë» u krye. Si rrjedhim ai u shthur dhe në vend të tij u riformuan grupet e mëparshme politike.

Pasojat e kësaj shthurjeje i ndjeu edhe qeveria e P. Evangjelit si organ i dalë nga ky «Bashkim». Kundër saj u ngrit edhe ajo pjesë e grupit «përparimtar» që kishte qenë në fillim për këtë qeveri. Në luftën e tanishme politike u përfshinë krerë të ndryshëm që kishin pozita të rëndësishme në organet e larta të shtetit. Ajo u thellua sepse, ndërkohë, pozitat e grupit «popullor» ishin forcuar

si në qeveri ashtu edhe në ushtri. Në këtë grup po fitonte një rëndësi gjithnjë më të madhe Ahmet Zogu, i cili synonte të shtinte në dorë qeverinë. Caktimi i tij në nëntor 1921 si komandant i operacioneve në Mirditë, që i jepte në dorë drejtimin e forcave kryesore ushtarake të vendit, i shqetësoi kundërshtarët e tij si në Këshillin Kombëtar, ashtu edhe në Këshillin e Lartë. Prandaj ata morën masa për rrëzimin e qeverisë së P. Evangjelit, që përkrahte A. Zogun. Meqenëse kjo qeveri gëzonte mbështetjen e shumicës së deputetëve, ata shpejtuan ta rrëzonin atë para mbledhjes të Këshillit Kombëtar, të parashikuar për në janar 1922. Kështu, kundërshtarët e A. Zogut në Këshillin e Lartë, Aqif Pashë Elbasani dhe Luigj Bumçi shkaktuan një krizë qeveritare dhe në 6 dhjetor vendosën shkarkimin e qeverisë së P. Evangjelit duke ia ngarkuar Qazim Koculit detyrën e formimit të qeverisë së re.

P. Evangjeli, që nuk deshi të pranonte vendimin e Këshillit të Lartë, u detyrua më në fund me forcë të jepte dorëheqjen. Por edhe Q. Koculi nuk u qëndroi dot sulmeve të kundërshtarëve dhe pas disa orëve edhe ai dha dorëheqjen. Të nesërmen, më 7 dhjetor, Hasan Prishtina formoi qeverinë e re në kushte shumë të acaruara politike. Kundër saj vepruan energjikisht anëtarët e grupit «popullor». Orvatja e H. Prishtinës për të krijuar një qeveri koalicioni nuk dha rezultatet që ai dëshironte. Fan Noli, i cili u ngarkua si ministër i Punëve të Jashtme, nuk pranoi të merrte përsipër këtë detyrë, ndërsa ministri i Punëve të Brendshme, Luigj Gurakuqi, ndodhej atëherë jashtë vendit. Me qëllim që të përballohej kriza në të cilën po binte qeveria pa filluar ende nga puna, këto dy vende u ndanë midis pjesëtarëve të tjerë të kabinetit. Vetë kryeministri mori përsipër të kryente përkohësisht edhe funksionet e ministrit të Jashtëm, kurse ministri i Drejtësisë, Hoxha Kadriu, u ngarkua të drejtonte si zëvendës edhe dikasterin e Punëve të Brendshme. Postet më të rëndësishme në qeverinë u përqendruan kështu në duart e dy udhëheqësve më aktivë të Komitetit «Mbrojtja Kombëtare e Kosovës», gjë që e vështirësonte normalizimin e marrëdhënieve me Jugosllavinë. Edhe vendet e tjera në kabinet u zunë nga persona që nuk përfaqësonin, për nga pikëpamja gjeografike, të tërë vendin. Kjo përbërje e qeverisë i ashpërsoi edhe më kontradiktat e brendshme politike.

Këto fakte si dhe ai që kabineti i H. Prishtinës nuk kishte marrë votëbesimin e parlamentit, u shfrytëzuan nga kundërshtarët për ta akuzuar atë si qeveri jolegale dhe që paraqiste rrezik për vendin. Efekti i kësaj fushate ishte

i madh. Opinioni publik, shumica e nëpunësve të shtetit, e oficerëve dhe e arsimtarëve, nuk i miratuan ndryshimet që ishin bërë më 7 dhjetor. Në shenjë kundërshtimi shumë nëpunës u larguan për në Elbasan. Si rrjedhim, qeveria e re nuk e zotëroi dot situatën. Për të mos shkaktuar turbullira të brendshme në një kohë kritike për vendin, qeveria e H. Prishtinës, pas 4 ditë jete, më 10 dhjetor, dha dorëheqjen. Për të siguruar vazhdimin e qeverisjes së vendit, Këshilli i Lartë ngarkoi, më 12 dhjetor, Idhomene Kosturin të formonte një kabinet të ashtuquajtur «teknik», të përbërë nga sekretarët e përgjithshëm të ministrive. Ai do të qëndronte në fuqi vetëm disa javë, derisa të mblidhej Këshilli Kombëtar.

Kriza qeveritare e dhjetorit nuk i dobësoi pozitat e A. Zogut, sikundër dëshironin kundërshtarët e tij. Përkundrazi, ajo i dha rast atij të vinte më shpejt në jetë ambicjet e veta. Sapo mori urdhrin e qeverisë së H. Prishtinës për t'i dorëzuar detyrën Bajram Currit, që emërohej komandant i përgjithshëm i trupave, dhe i thirrur nga deputetët e grupit «popullor» që kishin shkuar në Elbasan, A. Zogu u nis, më 10 dhjetor, për Tiranë së bashku me një pjesë të forcave ushtarake që drejtonte në veri. Duke mos iu bindur as urdhrit të qeverisë së I. Kosturit, që e shkarkonte nga detyra e komandantit të operacionit dhe e urdhëronte t'i shpërndante repartet vullnetare, ndërsa forcat e rregullta t'i vinte nën vartësinë e drejtpërdrejtë të Ministrisë së Luftës, Ahmet Zogu hyri më 14 dhjetor në Tiranë. Ai mori me forcë në dorë komandën e xhandarmërisë, rrethoi qytetin me ushtri dhe thirri menjëherë Këshillin Kombëtar, i cili rrëzoi Këshillin e Lartë dhe zgjodhi një këshill të ri, të përbërë prej çifligarëve Omer pashë Vrioni e Refik bej Toptani dhe borgjezëve konservatorë, Ndoc Pistulli dhe Sotir Peci. Këshilli i Lartë ua hoqi udhëheqësve të komitetit «Mbrojtja Kombëtare e Kosovës», mandatin si deputetë. Me heqjen e mandatit parlamentar personaliteteve kosovare, grupi «përparimtar» praktikisht pushoi së ekzistuari.

Megjithëse pozitat e tij ishin forcuar shumë, A. Zogu nuk e quante ende çastin e përshtatshëm për të dalë hapur edhe kundër anëtarëve të grupit të tij «popullor» që i kundërshtonin prirjet e tij diktatoriale. Prandaj ai pranoi vendin që iu caktua në qeverinë e re. Në krye të kësaj qeverie u vu Xhafer Ypi, prapa të cilit fshihej A. Zogu, që ruante postin e rëndësishëm të ministrit të Punëve të Brendshme. Në qeveri bënin pjesë dhe elementë demokratë si Fan Noli e Spiro G. Koleka, që zunë përkatësisht postet

e ministrit të Jashtëm dhe atë të Punëve Botore. Për të mos dhënë përshtypjen e monopolizimit të qeverisë nga ana e grupit «popullor» në këtë kabinet 3 vende iu dhanë «të pavarurve».

Por megjithëse qeveria e Xh. Ypit mori votëbesimin e Këshillit Kombëtar, prirjet diktatoriale të A. Zogut që sa vinin e forcoheshin bënë që të formohej kundër saj një opozitë parlamentare e përbërë kryesisht nga deputetët demokratë të cilët filluan të largoheshin nga grupi «popullor»; ndër ta ishte edhe kryetari i këtij grupi, Fan Noli, i cili dha dorëheqjen si ministër i Jashtëm. Me opozitën antizogiste u bashkuan deputetët nga Kosova si dhe një pjesë e deputetëve të ish-grupit «përparimtar» si L. Gurakuqi etj.

**Lëvizja e marsit 1922. Shthurja e grupit «popullor»**

Posti i rëndësishëm që kishte në qeveri i lejonte ministrit ambicioz të Punëve të Brendshme të merrte, nën parullën e «modernizimit» të shtetit shqiptar dhe të vendosjes së «rregullit e të qetësisë» në vend, një varg masash për të siguruar përqendrimin e gjithë pushtetit në duart e veta. Ai ndaloi mitingjet e konferencat që nuk ishin të autorizuara prej tij. Në fillim të janarit 1922, me propozimin e qeverisë, u krijua «Gjyqi i lartë i shtetit për ndjekjen penale të ministrave e deputetëve», të cilin Ahmet Zogu e përdori për të kërcënuar kundërshtarët në Këshillin Kombëtar. Aparati i xhandarmërisë dhe ai i policisë u vunë në veprim për të mënjanuar kundërshtarët politikë të klikës zogiste. Duke u mbështetur në një ligj tjetër që miratoi Këshilli Kombëtar: «Mbi djegien e shtëpive dhe konfiskimin e pasurive të të pandehurve dhe të dënuarve që arratisen», A. Zogu i dha një rëndësi të veçantë çarmatimit të popullsisë. Por çarmatimi nuk u bë në gjithë vendin. Ai përfshiu ato vise dhe ato shtresa të popullsisë që mund të paraqisnin pengesë në rrugën e përforcimit të pushtetit të A. Zogut. Çarmatimi u shoqërua me masa shumë të egra e terroriste mbi fshatarësinë. Përveç kësaj, politika fiskale e qeverisë, e cila urdhëroi të mblidheshin me forcë edhe detyrimet e prapambetura, e keqësoi edhe më shumë gjendjen e masave, veçanërisht të fshatarësisë dhe shtoi mjerimin e saj.

Si pasojë, lëvizja kundër qeverisë së Xh. Ypit, mori përpjesëtime të gjera. Përballë kundërshtarit të përbashkët,

klikës zogiste, me këtë lëvizje u bashkuan elementë që përfaqësonin rryma të ndryshme politike, të cilat nuk kishin interesa e qëllime të njëjta. Një rrymë e fortë e kësaj lëvizjeje ishte ajo e përfaqësuar nga rrethet demokratike. Ato kërkonin thirrjen, në bazë të vendimeve të Lushnjës, të Asamblesë Kushtetuese që do të miratonte ligjin themelor të plotë të shtetit shqiptar. Me anën e zgjedhjeve për në Asamble ato shpresonin ta përmbysnin pushtetin e klikës zogiste dhe t'i hapnin vendit rrugën e zhvillimit demokratik. Kjo kërkesë kishte gjetur një truall të përshtatshëm në mjaft krahina, sidomos pasi kishte rënë tensioni në lidhje me kufijtë e vendit, të cilat ishin njohur nga Konferenca e Ambasadorëve. Me këtë rrymë u bashkuan edhe kosovarë si Bajram Curri, Hasan Prishtina, të cilët u bënë një mbështetje për lëvizjen demokratike. Këta, përveç të tjerave, e kundërshtuan çarmatimin që donte të bënte ministri i Brendshëm edhe në popullsinë e viseve kufitare me Jugosllavinë e që do t'i hiqte asaj nga duart mjetet për t'u bërë ballë provokacioneve të vazhdueshme jugosllave. Për më tepër, Bajram Curri me shokë morën masa për grumbullimin e forcave të armatosura antizogiste.

Në lëvizjen për përmbysjen e qeverisë së Xh. Ypit u përfshinë edhe elementë karrieristë, kundërshtarë politikë të A. Zogut, si Hamit Bej Toptani etj., që njiheshin si esatistë, dhe elementë që kishin pasuar verbërisht politikën antishqiptare të Italisë, si Mustafa Kruja. Ky bashkim forcash politike heterogjene e dëmtoi deri diku në sytë e opinionit publik lëvizjen demokratike antizogiste. Përveç kësaj, lëvizja nuk u shtri njëkohësisht në tërë vendin. Gjendja e qeverisë u vështirësua edhe më shumë me largimin nga Këshilli i Lartë i dy prej anëtarëve të tij, Omer Pashë Vrionit dhe Ndoc Pistulit dhe me largimin e Fan Nolit, të cilët nuk u pajtuan me vendimet e qeverisë.

Duke shpresuar në një fitore të lehtë, krerët e lëvizjes, pa u organizuar mirë, e filluan kryengritjen në ditët e para të marsit 1922, duke pasur në plan të sulmonin njëkohësisht Shkodrën, Tiranën dhe Elbasanin. Iniciatorët e kryengritjes ishin kryesisht persona që kishin forca dhe ndikim personal në tri prefektura: në atë të Kosovës (që përfshinte rrethet e sotme të Kukësit e Tropojës), të Dibrës dhe të Durrësit.

Bajram Curri, pasi grumbulloi forcat e veta në Pukë, iu drejtua me një letër parisë së qytetit të Shkodrës, me anën e së cilës e ftonte të bashkohej me të për thirrjen e Asamblesë Kushtetuese. Pjesa proqeveritare e parisë shkodrane, së cilës i ishte dorëzuar letra, iu përgjigj negativisht

B. Currit. Ky, pasi iu pre qysh në fillim rruga për në Tiranë, u tërhoq nga lëvizja. Forcat e drejtuara nga Halit Lleshi sulmuan Elbasanin, por u thyen nga trupat qeveritare pa arritur në qytet. Të vetmet fuqi që korrën disa suksese ishin ato të Dibrës, të udhëhequra nga Elez Isufi. Duke udhëtuar e manovruar me fshehtësi, ato mundën të kalonin pa u diktuar dhe pa u ndeshur me forcat qeveritare deri në afërsi të Tiranës. Pasi thyen një kompani xhandarësh në fshatin Valias, ato hynë në kryeqytet më 8 mars 1922. Këtu shtinë në dorë një pjesë të qytetit e filluan të zhvillonin luftime me forcat e garnizonit të Tiranës që komandoheshin nga A. Zogu. Luftimet ishin të ashpra dhe me humbje nga të dy palët. Ndërkaq Këshilli i Lartë, pjesa më e madhe e qeverisë dhe e Këshillit Kombëtar u larguan në Elbasan. Në këtë kohë nga Shijaku u drejtua për në kryeqytet me forcat e tij edhe Hamit Bej Toptani. Në çastin më kritik për trupat qeveritare ndërhyri ministri anglez në Shqipëri H. Aires, i cili e bindi E. Isufin të tërhiqej. Airesi e shikonte fitoren e kësaj lëvizjeje si forcim të ndikimit të Romës në dëm të atij anglez për shkak të orientimit proitalian të një pjese të udhëheqësve të saj. Diplomati i Londrës donte të siguronte sa më parë për shoqëritë angleze koncesionet siç ishte, në radhë të parë, ai për shfrytëzimin e vajgurit. Tërheqja e E. Isufit u dha mundësi trupave qeveritare të shpartallonin me lehtësi H. Toptanin. Lëvizja dështoi kështu plotësisht. Një pjesë e krerëve të saj u larguan jashtë shtetit, ndërsa B. Curri e H. Prishtina mbetën të arratisur në malësitë e prefekturës së Kosovës.

Pas fitores së marsit qeveria u hakmor ashpër kundër pjesëmarrësve në kryengritje. Ajo dënoi me vdekje në mungesë pjesën më të madhe të udhëheqësve të lëvizjes, burgosi 300 veta dhe vrau rreth 70 të tjerë. U plaçkitën e u dogjën qindra shtëpi fshatarësh. Gjatë verës fshatarët e zonës kryengritëse të Shqipërisë së Mesme u dënuan pa dallim me punë të detyrueshme angari për dy muaj në ndërtimin e rrugëve. U pushuan nga puna një numër i madh oficerësh, midis tyre edhe B. Curri, të cilin qeveria e gjurmonte për ta vrarë.

Fitorja e marsit i dha mundësi A. Zogut dhe përkrahësve të tij t'i forconin edhe më shumë pozitat. Ata bënë një spastrim të aparatit administrativ në qendër e në bazë, nga kundërshtarët e tyre politikë. Përveç kësaj, A. Zogu e kufizoi me ligj lirinë e shtypit demokratik që kishte filluar të demaskonte veprimtarinë e qeverisë.

Por këto veprime e rritën pakënaqësinë popullore.

Konflikti midis bllokut zogist dhe kundërshtarëve të tij erdhi duke u acaruar gjithnjë e më shumë. Opinionin publik nuk e qetësoi as deklarata që bëri qeveria më 3 maj 1922, me anën e së cilës premtonte se po merrte masat për mbledhjen e Asamblesë Kushtetuese.

Konflikti u shfaq hapur sidomos gjatë zgjedhjeve bashkiake që u bënë në prill-maj 1922. Nga grupi «popullor» u largua një pjesë tjetër deputetësh, të cilët u bashkuan me opozitën demokratike. Kjo opozitë, e forcuar me anëtarë të rinj, doli hapur kundër qeverisë në shtator 1922, kur u mblodh Këshilli Kombëtar.

Për t'i bërë ballë rritjes së lëvizjes demokratike, grupi «popullor» proqeveritar, bëri ndryshime në organet e larta shtetërore, në mënyrë që t'i jepte A. Zogut, «dorës së fortë» të grupit, poste më të rëndësishme. Në Këshillin e Lartë, në vendin e dy anëtarëve dorëheqës u zgjodhën Xhafer Ypi dhe Gjon Çoba. Ahmet Zogu u bë kryeministër dhe formoi qeverinë e re me të njëjtët anëtarë të qeverisë së mëparshme, duke ruajtur për vete edhe postin e ministrit të Brendshëm. Programi i qeverisë i paraqitur po atë ditë, më 2 dhjetor, përpara Këshillit Kombëtar ishte një program demagogjik që premtonte se do të ndiqej një politikë «oksidentale», se do të respektoheshin liritë e garantuara etj.

A. Zogu deklaroi midis të tjerash se pasi të kishte në dorë vendimin e Këshillit Kombëtar, mund të bënte zgjedhjet për Asamblenë Kushtetuese në mbarim të afatit të sesionit parlamentar, domethënë, në vjeshtën e vitit 1923.

Por as dhuna dhe as demagogjia nuk mundën ta ulnin qëndresën kundër klikës zogiste. Në janar të vitit 1923, B. Curri, H. Prishtina, Hysni Curri etj. organizuan një sulm të ri të armatosur kundër forcave qeveritare në prefekturën e Kosovës. Ata gumbulluan disa qindra malësorë, midis të cilëve edhe mjaft refugjatë që kishin ardhur nga Kosova për shkak të ndjekjeve që kishin filluar kundër tyre autoritetet e Beogradit. Në ditët e para të janarit kryengritësit zunë Tropojën dhe rrethuan Krumën. Më 14 janar qeveria e Zogut organizoi kundër tyre një operacion ushtarak.

Kryengritja shqetësoi edhe autoritetet jugosllave, të cilët kishin frikë se mos ndikonte në ngritjen e lëvizjes çlirimtare të popullsisë së Kosovës. Për këtë arsye u vendos bashkëpunimi midis forcave qeveritare shqiptare dhe atyre jugosllave për likuidimin e lëvizjes.

Forcat kryengritëse, pas luftimesh të dëshpëruara, në të cilat morën pjesë edhe gratë, u detyruan të tërhiqeshin

e të shpërndaheshin. Kjo lëvizje u shtyp, sepse ishte e izoluar dhe e pa organizuar mirë.

Dhuna që ishte veçoria themelore e politikës zogiste dhe që ushtrohej me mjete legale dhe ilegale, u demaskua pa mëshirë nga opozita demokratike e Këshillit Kombëtar, e cila po bëhej gjithnjë më aktive. Kur kryeministri dha, më 17 mars 1923, përpara deputetëve shpjegime mbi gjendjen politike të brendshme dhe të jashtme, F. Noli e karakterizoi politikën e qeverisë me fjalët: «Shtypja e kundërshtarëve heterodoksë dhe heretikë, eliminatë (mënjanim-Red.) sistematike e elementëve të mirë me dinjitet që s'duan të bëhen besnikë të disiplinuar të fesë politike të guvernës, favoritizëm dhe akraballëk që kalb çdo degë të administratës, gjumë dhe shkujdesje e ëmbël për çdo gjë konstruktive, forcë pa skrupull për vazhdimin në fuqi».

Sulmet e vazhdueshme të opozitës kundër qeverisë dhe rivalitetet që kishin shpërthyer brenda grupit «popullor», po e dobësonin gjithnjë e më shumë bazën mbi të cilën mbështetej klika zogiste. Si pasojë, grupi «popullor» filloi të shthurej.

**Statuti i zgjeruar i Lushnjës**

Një nga çështjet themelore me të cilat u mor Këshilli Kombëtar gjatë vjeshtës së vitit 1922, ishte zgjerimi i «Bazave të Kanunores së Këshillit të Naltë» ose, siç u quajt atëherë, i Statutit të Lushnjës.

Konsolidimi i shtetit shqiptar dhe zgjerimi i veprimtarisë shtetërore prej Kongresit të Lushnjës e këtej, nga njëra anë, dhe rreziku që filloi pastaj të paraqiste forcimi i pozitave të A. Zogut, nga ana tjetër, e kishin bërë shumë të nevojshëm rishikimin e kanunores e zgjerimin e saj me qëllim që të përcaktoheshin më qartë në radhë të parë kompetencat e organeve të larta shtetërore. Qysh më 1 gusht 1921 Këshilli Kombëtar kishte formuar një komision të posaçëm për zgjerimin e Statutit të Lushnjës. Projekti, i cili i ish paraqitur Këshillit Kombëtar dhe ish miratuar prej tij më 8 dhjetor 1922, nuk i bënte kanunores ndryshime parimore, meqenëse të tilla ndryshime mund t'i bënte vetëm Asambleja Kushtetuese.

Statuti i Lushnjës u zgjerua në 129 nene, të ndara në 4 kapituj, nga të cilit më të rëndësishmit ishin i pari dhe i treti,

Në kapitullin e parë jepeshin parimet kryesore mbi

regjimin dhe mbi organet kryesore që ushtronin pushtetin legjislativ, përmbarues (ekzekutiv) dhe gjyqësor. Statuti sanksiononte regjimin monarkik. Por çështja se kush do të ishte mbret i Shqipërisë, mbeti akoma e pazgjidhur, për arsye, në radhë të parë, të mosmarrëveshjeve me karakter politik e klasor që ekzistonin në zgjedhjen e personit të përshtatshëm. Prandaj ushtrimi i kompetencave të mbretit, përkohësisht dhe në masë të kufizuar, iu la një regjence ose sikurse quhej në statut, Këshillit të Lartë, siç ishte vendosur në Lushnje, i cili duhej të vepronte kolektivisht. Ky organ përbëhej përsëri nga katër anëtarë që zgjidheshin nga Këshilli Kombëtar për 3 vjet. Prania e Këshillit të Lartë, që përfaqësonte Kryetarin e shtetit në formë kolektive, përkrahej nga forcat demokratike të cilat shikonin në të një pengesë për vendosjen e një diktature të reaksionit me A. Zogun në krye. Këshilli i Lartë kishte në dorë komandën e përgjithshme të forcave të armatosura, caktonte kryeministrin dhe emëronte ministrat e veçantë, të cilët pastaj i paraqiteshin Këshillit Kombëtar për të marrë votëbesimin, emëronte nëpunësit e lartë të shtetit, shpallte luftë me lejen e Këshillit Kombëtar, shpallte ligjet e votuara prej këtij Këshilli etj.

Pushteti legjislativ ushtrohej nga Këshilli Kombëtar, i cili përbëhej nga një dhomë e vetme. Deputetët zgjidheshin me votime indirekte, në të cilat kishin të drejtë të merrnin pjesë përsëri vetëm meshkujt, që kishin mbushur moshën 18 vjeç dhe jo 20, sikundër parashikohej në ligjin e mëparshëm. Gjithashtu mosha e shtetasit shqiptar që mund të zgjidhej deputet ulej nga 30 në 25 vjeç.

Statuti i njihte Këshillit Kombëtar kompetenca të shumta e të rëndësishme, ushtrimi praktik i të cilave i jepte atij tiparet e një parlamenti demokratik borgjez. Midis kompetencave më të rëndësishme të tij ishin: e drejta për të nxjerrë ligjet, për të zgjedhur Këshillin e Lartë, për të ushtruar kontroll mbi veprimtarinë e qeverisë dhe për t'i dhënë asaj votëbesimin, e drejta për të shpallur luftë dhe për të ratifikuar të gjitha traktet dhe marrëveshjet ndërkombëtare. Ndarja e shtetit nga feja, që parashikohej në Statutin e zgjeruar të Lushnjës, ishte një akt tjetër pozitiv i tij.

Pushteti gjyqësor ushtrohej nga gjyqtarë të emëruar nga Këshilli i Lartë, në bazë të propozimit të bërë nga një komision i posaçëm.

Si organe të tjera të larta të shtetit statuti parashikonte kabinetin e ministrave, i cili vinte drejtpërdrejt në zbatim politikën e brendshme dhe të jashtme të shtetit,

dhe këshillin kontrollues të financave si organ ndihmës të Këshillit Kombëtar në fushën financiare.

Kapitulli i tretë i statutit u kushtohej të drejtave themelore të shtetasve. Në këtë drejtim rëndësia e statutit qëndron në faktin se ky ishte i pari që trajtonte të drejtat dhe liritë themelore të shtetasve. Megjithatë, si statut i një shteti ku ekzistonte shtypja dhe shfrytëzimi, ai vetëm sa i shpallte këto të drejta.

Lufta që bëri në Këshillin Kombëtar opozita demokratike, në të cilën bënin pjesë elementët më të kulturuar të vendit si F. Noli, S. Vinjau, L. Gurakuqi, etj., luajti një rol të madh në miratimin e statutit. Qeveria dhe grupi «popullor», që e përkrahte atë, nuk guxuan të dilnin hapur përpara opinionit publik të vendit si kundërshtarë të normave demokratike të statutit. Si pasojë, me pranimin e statutit u bë një hap i rëndësishëm përpara në rrugën e demokratizimit të jetës shtetërore të vendit.

**Koncesionet e huaja. Lufta për vajgurin shqiptar**

Një problem tjetër që ndikoi në acarimin e kontradiktave politike dhe klasore ishte edhe ai i dhënies së koncesioneve shoqërive të huaja. Pasuritë e tokës dhe të nëntokës shqiptare kishin tërhequr vëmendjen e shteteve dhe shoqërive kapitaliste të vendeve të ndryshme, të cilat kishin filluar të ndërhynin pranë qeverisë shqiptare për të siguruar koncesione. Hyrja e kapitaleve të huaja në Shqipëri përkrahej si nga çifligarët, ashtu edhe nga borgjezia. Çifligarët, si pronarë të mëdhenj tokash e pyjesh, shpresonin të pasuroheshin më lehtë dhe më me pak telashe me anën e dhënies të këtyre tokave në koncesion. Përveç kësaj, çifligarët si klasë u treguan të gatshëm të vepronin në këtë drejtim, sepse duke u lidhur me borgjezinë ndërkombëtare, mendonin të siguronin përkrahjen e saj për ruajtjen e pozitave të tyre, të rrezikuara nga lëvizja demokratike. Borgjezia, nga ana e saj, si borgjezi kryesisht tregtare e kamatare, e dobët, me kapitale të kufizuara, pa përvojë dhe e paaftë për të ndërmarrë aksione të kësaj natyre, dhënien e koncesioneve të huaja e shikonte si mjet për zhvillimin ekonomik të vendit, për zgjerimin e tregut me rritjen e aftësive blerëse të popullsisë nga të cilat ajo mendonte të nxirrte përfitime sa më të mëdha për veten e saj. Prandaj, Këshilli Kombëtar kishte kërkuar

disa herë që qeveria të përfundonte sa më parë marrëveshje me shoqëri të huaja. Por çifligarët dhe borgjezia shqiptare kishin qëndrime të ndryshme lidhur me shoqëritë, të cilave do t'u jepeshin koncesionet, qëndrime që përcaktoheshin nga ndikimet e fuqive të huaja dhe orientimet politike ndaj tyre. Kështu, njëra palë përkrahte dhënien e koncesioneve kapitalit anglez, tjetra atij italian e kështu me radhë. Megjithatë, qarqet demokratike e përparimtare të borgjezisë shqiptare përpiqeshin që koncesionet e huaja të mos cenonin interesat jetësore të vendit duke kundërshtuar kushtet e rënda që përfshiheshin në kontratat e tyre.

Një mendim kritik më radikal ndaj koncesioneve të huaja shfaqi demokrati revolucionar Avni Rustemi, i cili nuk e shkëpuste luftën politike që kishte bërë populli shqiptar për të fituar pavarësinë, nga lufta ekonomike që duhej të bënte ai për ta ruajtur këtë pavarësi.

Si rezultat i këtyre mosmarrëveshjeve të brendshme dhe sidomos i ndikimit të qarqeve demokratike e përparimtare të shoqërisë shqiptare, koncesionet që iu dhanë të huajve deri në vitin 1924 dhe që u miratuan nga Këshilli Kombëtar ishin të kufizuara. Në këtë drejtim ndikoi edhe lufta diplomatike midis vetë qeverive të fuqive të huaja të interesuara për marrjen e koncesioneve.

Në shkurt 1923 qeveria shqiptare përfundoi një marrëveshje me grupin italian «Adriatico», të cilit i dha koncesion për 25 vjet çifligjet e shtetit prej Shkumbinit deri në Vjosë. Kjo marrëveshje u pasua me koncesionin e 100 hektarëve tokë të çifligut «Rreth» që iu dha shoqërisë zviceriane «Franz Bigler», me koncesionin e çifligut «Stani i Ri» amerikanit T. Erikson, të pyllit të Ishëm-Matit shoqërisë gjermane «Inag» etj. Por koncesioni më i rëndësishëm, që pati rrjedhime në jetën politike të vendit dhe për të cilin luftuan shoqëri të ndryshme kapitaliste, ishte ai i vajgurit.

Qysh në mars 1921 qeveria e Ilias Vrionit nën presionin e qeverisë së Londrës, e cila i lidhi përpjekjet diplomatike për pranimin e Shqipërisë në Lidhjen e Kombeve me dhënien e koncesionit të vajgurit, kishte nënshkruar me shoqërinë vajgurore Anglo-Persiane një marrëveshje paraprake. Interesimi anglez për vajgurin dhe për qetësimin e gjendjes politike në Shqipëri i kishin dhënë të kuptonte klikës zogiste se orientimi drejt Anglisë do t'i shërbente përforcimit të pozitave të saj. Përveç kësaj, mbi A. Zogun ushtronte një ndikim të madh, sidomos pas

ngjarjeve të marsit 1922, ministri anglez H. Aires. Prandaj qeveria e A. Zogut zgjodhi si këshilltar për degën më të rëndësishme të administratës, për Ministrinë e Brendshme, kolonelin anglez U. Sterling, ish-guvernatorin britanik të Jafës në Palestinë.

Agjentët anglezë në Shqipëri filluan të ndërhynin hapur pranë organeve shtetërore për të siguruar sa më parë për Shoqërinë Anglo-Persiane koncesionin e premtuar të vajgurit. Mirëpo për burimet vajgurore të Shqipërisë kishin filluar të interesoheshin edhe shoqëritë vajgurore italiane, amerikane, gjermane dhe franceze. I ndodhur përpara ofertave të ndryshme, ministri i Punëve Botore, Spiro G. Koleka, që shprehte qëndrimin e opozitës, nuk ishte treguar i gatshëm të pranonte kushtet e Shoqërisë Anglo-Persiane, dhe, si pasojë, po e vononte përfundimin e marrëveshjes me të. Për këtë arsye klika zogiste vendosi ta largonte atë nga qeveria, duke provokuar në prill një interpelancë parlamentare, si pasojë e së cilës atij nuk iu dha votëbesimi. Vendin e S.G. Kolekës e zuri Sejfi Vllamasi, përkrahës i vendosur i orientimit anglez.

Orvatjet e Shoqërisë Anglo-Persiane për të shtënë në dorë vajgurin shqiptar, u kundërshtuan në mënyrë të veçantë nga Shoqëria amerikane Standart-Oil, e cila i propozonte qeverisë shqiptare edhe ngritjen e një rafinerie. Lufta midis këtyre dy shoqërive u acarua kur projektmarrëveshja e përfunduar midis qeverisë dhe Shoqërisë Anglo--Persiane iu paraqit më 23 shtator 1923 për miratim Këshillit Kombëtar.

Për shoqërinë angleze ishte shumica parlamentare që përkrahte qeverinë, ndërsa për atë amerikanen, opozita.

Projekti qeveritar, i cili me lëshimet që bënte cenonte interesat e shtetit shqiptar, shkaktoi diskutime të zjarrta në Këshillin Kombëtar. Duke mos qenë në një mendje me politikën qeveritare, nga grupi «popullor» i deputetëve u larguan kryetari Bedri Pejani dhe gjashtë deputetë të tjerë. Nën presionin e opozitës dhe nga frika e opinionit publik edhe shumica parlamentare u detyrua t'i bënte projektit ndryshime të rëndësishme në dobi të shtetit shqiptar. Por Këshilli Kombëtar nuk arriti, megjithatë, të përfundonte shqyrtimin e projektit. Miratimi i tij iu la Asamblesë Kushtetuese që do të zgjidhej në fund të vitit.

## 2) ORGANIZATAT DEMOKRATIKE DHE VEPRIMTARIA E TYRE

**Lëvizja për një arsim kombëtar e demokratik**

Lëvizja e rretheve të përparuara borgjeze për demokratizimin e jetës së vendit dhe për përparimin ekonomik, shoqëror e kulturor po zgjerohej gjithnjë e më shumë dhe po përfshinte masat e gjera të qytetit dhe të fshatit.

Një nga problemet themelore të zhvillimit kulturor ishte ai i arsimit. Deri më 1920 në shkollat shqiptare ekzistonin sisteme të ndryshme arsimore të futura nga pushtuesit e ndryshëm qysh nga Lufta e Parë Botërore me qëllime të caktuara dhe sipas programeve shkollore të vendeve të tyre. Arsimtarët patriotë iu përveshën kështu punës për organizimin e arsimit mbi baza kombëtare. Në gusht 1920 Ministria e Arsimit organizoi në Lushnjë një kongres të arsimtarëve, i cili mori vendim të njësohej shkolla, duke përdorur një program në të gjitha shkollat qytetëse, në mënyrë që edhe shkollat private t'i zhvillonin detyrimisht mësimet në bazë të programeve shtetërore, të përdorej një gjuhë letrare e përbashkët në tekstet shkollore dhe të fillonte botimi i një të përkohshmeje pedagogjike. Kongresi vendosi, gjithashtu, që në çdo prefekturë të kishte një numër të mjaftueshëm mësuesish, të cilët do të kishin për detyrë të jepnin mësim në disa fshatra. Një qendër e rëndësishme për zbatimin e këtyre vendimeve u bë shkolla normale e Elbasanit, e drejtuar nga Aleksandër Xhuvani.

Ky ishte hapi i parë që bënin elementët demokratë dhe veçanërisht arsimtarët përparimtarë për krijimin e shkollës kombëtare. Në vitet e mëpastajme ata e vazhduan luftën për demokratizimin e arsimit, për ta shkëputur shkollën nga kisha dhe për zhvillimin e një shkolle laike në Shqipëri. Mësimi i fesë në shkollat shtetërore i mbante këto të lidhura me dogmën fetare dhe i ndante nxënësit sipas besimeve duke e shndërruar shkollën nga një vatër bashkimi në një fole përçarjeje dhe antagonizmi fetar. Këto detyra i shtroi Kongresi i ri i arsimtarëve që u mblodh në korrik 1922, dhe i zgjidhi ato në përgjithësi drejt. Lufta për një shkollë laike e demokratike, në të cilën u dalluan shumë arsimtarë, midis të cilëve Sali Çeka, kishte ndeshur e vazhdonte të ndeshte në kundërshtimin e elementëve reaksionarë, sidomos të klerit të besimeve të ndryshme, veçanërisht atij katolik. Ky i fundit kër-

konte një «autonomi edukative» të të rinjve jashtë kontrollit të shtetit. Reaksioni i trembej zhvillimit të shkollës laike dhe mësimit mbi baza shkencore, që luftonte dogmat obskurantiste mesjetare mbi botën, natyrën e shoqërinë.

Lufta për përhapjen e arsimit kombëtar u mbështet nga masat e gjera popullore. Dashuria e këtyre për arsim u shpreh me një forcë të veçantë atëherë kur qeveritë reaksionare të Xh. Ypit dhe A. Zogut e pakësuan rrjetin e shkollave duke e përligjur këtë me mungesën e fondeve buxhetore. Popullsia fshatare, nga anë të ndryshme të vendit protestoi kundër masave qeveritare dhe u tregua e gatshme t'i mbante shkollat me shpenzimet e veta.

**Krijimi i federatës «Atdheu» dhe shoqërisë «Bashkimi»**

Vendimet e kongreseve të arsimtarëve u përkrahën nga shoqëritë e ndryshme demokratike të vendit, të cilat dhanë një kontribut të vlefshëm edhe për zhvillimin e arsimit kombëtar e demokratik të popullit. Këto organizata deri në fund të vitit 1920 kishin në përgjithësi karakter lokal dhe vepronin vetëm brenda qytetit ose rrethit të tyre. Për të bashkërenduar veprimtarinë dhe për të njësuar programin, duhej bashkimi i të gjitha organizatave lokale dhe krijimi i një organizate demokratike kombëtare të përgjithshme. Nismën në këtë drejtim e mori përfaqësuesi i rinisë revolucionare shqiptare, Avni Rustemi. Pasi qëndroi gjashtë muaj në burgun e Parisit për vrasjen e E. Toptanit, A. Rustemi u lirua nën presionin e opinionit publik përparimtar evropian dhe të kërkesave të shumta që iu drejtuan nga të gjitha anët e Shqipërisë organeve gjyqësore franceze. Ai u kthye në atdhe i


Avni Rustemi

pritur me përzemërsi nga populli shqiptar dhe filloi veprimtarinë e tij të gjerë politike për t'i siguruar vendit një zhvillim demokratik.

Avniu dhe shokët e tij si Halim Xheloja etj. bënë një punë të madhe përgatitore në fillim të vitit 1921 për bashkimin e të gjitha shoqërive demokratike të vendit. Kështu u arrit të organizohej në Vlorë një kongres (25 prill-3 maj 1921), ku u përfaqësuan mbi 20 shoqëri nga gjithë vendi. Kongresi i Vlorës vendosi shkrirjen e të gjitha shoqërive në një federatë me emrin «Atdheu» e cila nxori edhe organin e saj periodik me të njëjtin emër.

Me anën e arsimit, të fjalës e të shtypit Federata «Atdheu» do të luftonte për t'i siguruar vendit përparimin ekonomik e shoqëror dhe pavarësinë ekonomike, do të përkrahte me të gjitha mënyrat iniciativën private dhe formimin e shoqërive kooperativiste, tregtare, industriale, do të kujdesej për të përmirësuar gjendjen e mjerueshme të bujkut me themelimin e një banke bujqësore etj.



Anëtarë të Federatës «Atdheu»

Ky ishte programi i organizatës, që u shpall zyrtarisht. Ai shprehte kërkesat demokratike borgjeze të shoqërisë shqiptare. Por udhëheqësit revolucionarë të Federatës «Atdheu» kishin edhe programin e tyre politik e jo zyrtar. A. Rustemi, përveç veprimtarisë legale, parashi-

konte të zhvillonte veprimtari të fshehtë politike kundër reaksionit çifligar duke përdorur, kur të ishte nevoja, edhe forcën për të përmbysur rendin në fuqi. Prandaj Federata «Atdheu» filloi menjëherë të ndërhynte energjikisht në jetën politike të vendit dhe të luante një rol të rëndësishëm në lëvizjen demokratike, ndonëse formalisht, për t'iu shmangur ndjekjeve policore, kishte deklaruar se e ndalonte përdorimin e fuqisë dhe të emrit të saj për veprime politike.

Me nismën e A. Rustemit u krijuan edhe organizatat profesionale të mësuesve. Përpjekje në këtë drejtim kishin bërë mësuesit e Tiranës qysh më 1919, por ato kishin gjetur kundërshtimin e vendosur të qeverisë së Durrësit. Më 25 korrik 1921 në Gjirokastër u formua organizata me emrin «Lidhja e Mësuesve». Ajo i vuri vetes si detyrë të luftonte për përmirësimin e kushteve ekonomike të arsimtarëve. Lidhja u drejtoi një thirrje gjithë mësuesve që të krijonin organizatat e tyre. Brenda një kohe të shkurtër «Lidhje të Mësuesve» u krijuan në qendrat më të rëndësishme të vendit. A. Rustemi ftonte arsimtarët e organizuar që të formonin batalionin e agjitacionit, për të ndihmuar zhvillimin e popullsisë së prapambetur të malësive.

Në këtë periudhë një hov të veçantë mori edhe lëvizja e grave shqiptare. Ato formuan organizatat e tyre në Tiranë, Korçë, Shkodër, Vlorë etj. Këto organizata kishin si qëllim të luftonin për çlirimin e gruas dhe aktivizimin e saj në jetën shoqërore të vendit.

Një rol të rëndësishëm në përhapjen e ideve demokratike luajti shtypi përparimtar. Ai u rrit në mënyrë të veçantë gjatë vitit 1923, kur brenda e jashtë vendit botoheshin mbi 30 gazeta e revista. Pjesa dërrmuese e tyre luftonte për vendosjen e rendit demokratik në Shqipëri.

Rritja e lëvizjes demokratike e bëri qeverinë reaksionare të Xh. Ypit të merrte një varg masash kundër saj. Në prill 1922 ajo e kufizoi me ligj lirinë e shtypit, arrestoi, në mbështetje të këtij ligji, drejtuesit e disa gazetave si të «Shqiptarit të Amerikës» të «Urës së Shkumbinit» dhe ndaloi gazetën «Dielli» të hynte në Shqipëri. Me urdhër të Xh. Ypit dhe A. Zogut nëpunësit u ndaluan të merrnin pjesë në radhët e Federatës «Atdheu». Më vonë, në qershor të vitit 1922, ministri i Brendshëm A. Zogu i mbylli me rrugë policore shumë degë të Federatës dhe e bëri praktikisht të pamundshme qënien e saj.

Pas mbylljes së Federatës «Atdheu», udhëheqësit e lëvizjes demokratike filluan menjëherë punën për krijimin e një organizate të re kombëtare. Përsëri me nismën e

A. Rustemit e të bashkëpunëtorëve të tij, në 13 tetor 1922 u themelua organizata «Bashkimi» me qendër në Tiranë, e cila e vazhdoi rrugën e Federatës «Atdheu» dhe e shtriu veprimtarinë gradualisht në të gjithë vendin.

Statuti i organizatës, që ishte edhe programi i saj, nuk kishte ndonjë ndryshim nga ai i Federatës «Atdheu». «Bashkimi» zhvilloi një veprimtari të gjerë e të gjithanshme politike për mobilizimin e masave popullore në luftën për vendosjen e demokracisë. «Lëvizja demokratike kundër bejlerëve dhe qeverisë në Shqipëri — ka thënë shoku Enver Hoxha — mori një hov më të madh, pasi u krijua më 1922, me iniciativën e patriotit të njohur revolucionar Avni Rustemi, organizata demokratike «Bashkimi», e cila grumbulloi në gjirin e saj të gjithë patriotët demokratë, punëtorë, fshatarë, rininë patriotike, inteligjencien përparimtare borgjeze».[1]

## 4. RRITJA E LËVIZJES DEMOKRATIKE

**Lëvizja për Asamblenë Kushtetuese dhe zgjedhjet e dhjetorit 1923.**

Lëvizja për thirrjen e Asamblesë Kushtetuese, si organ që do të caktonte formën e regjimit politik dhe statutin themeltar të shtetit shqiptar, sa vinte e rritej dhe më 1923 u shndërrua në një lëvizje me karakter popullor. Në krye të saj u vu krahu më demokratik i borgjezisë kombëtare me përfaqësuesit e saj F. Nolin, L. Gurakuqin etj. Mbështetje kryesore e lëvizjes ishte fshatarësia, shprehësit e interesave të së cilës e shikonin Asamblenë Kushtetuese si organin që do të çonte në zgjidhjen e detyrave ekonomike e shoqërore të kohës. Prandaj kjo lëvizje qysh në fillim ndeshi në rezistencën e reaksionit, të përfaqësuar nga qeveria e A. Zogut, e cila, e gjendur përballë lëvizjes popullore, e kishte përfshirë çështjen e thirrjes së asamblesë në programin e saj, por vetëm formalisht, si mjet propagande dhe për aq kohë sa nuk përbënte ndonjë rrezik serioz për të.

A. Zogu, megjithëse fliste për «oksidentalizimin» e shtetit shqiptar, në fakt ishte kundër përparimit, kundër

---

1) Enver Hoxha. *Vepra*, vëll. 15, f. 45-46.

shndërrimeve demokratike borgjeze. Krijimi i një rendi demokratik binte në kundërshtim si me prirjet e tij diktatoriale ashtu edhe me interesat ekonomike e politike të çifligarëve. Me qëllim që të forconte edhe më shumë pozitat e veta e të rretheve reaksionare që përfaqësonte dhe për t'i bërë ballë lëvizjes demokratike në rritje, A. Zogu organizoi në aparatin administrativ sistemin e konkurseve për të qenë nëpunës «i zoti, aktiv e apolitik». Me mënyra të tilla shumë nëpunës me prirje përparimtare, civilë e ushtarakë, ose u flakën jashtë organikave ose u shpërndanë në krahina të largëta. Përveç kësaj, qeveria kufizoi lirinë e shtypit, ndaloi veprimtarinë e disa organizatave përparimtare dhe e zvariti qëllimisht hartimin e ligjit të zgjedhjeve.

Në muajin gusht 1923, Këshilli i Lartë thirri në një mbledhje të jashtëzakonshme Këshillin Kombëtar ku do të shqyrtohej dhe miratohej, përveç të tjerave, edhe projektligji i zgjedhjeve për Asamblenë Kushtetuese, i paraqitur më në fund nga qeveria. Projekti qeveritar kishte përsëri karakter antidemokratik; ai parashikonte që votimi të ishte indirekt, të bëhej me skeda ose pusulla, që për çdo 500 frymë të dilte një zgjedhës i dytë dhe për çdo 10 mijë frymë një deputet. Në zgjedhje do të merrnin pjesë vetëm meshkujt që kishin mbushur moshën 20 vjeç, por jo gratë, as forcat e armatosura etj.

Për shqyrtimin paraprak të projektit, Këshilli Kombëtar ngarkoi komisionin përkatës ku përfaqësohej në shkallë të gjerë opozita demokratike. Pas një muaji debatesh komisioni ia arriti që projektit qeveritar t'i bëheshin disa ndryshime dhe shtesa të rëndësishme, në dy drejtime kryesore, në radhë të parë në drejtim të rritjes së numrit të përfaqësuesve. Për këtë komisioni kërkonte që zgjedhësi i dytë të dilte nga çdo 100 frymë dhe deputeti nga çdo 8 mijë frymë, që në zgjedhjet të merrnin pjesë edhe gratë që dinin shkrim e këndim. Drejtimi tjetër ishte ruajtja e lirisë dhe e fshehtësisë së zgjedhjeve. Duke marrë parasysh se shumica e popullsisë ishte analfabete, parashikohej që votimi të bëhej me sistemin e saçmave, që këshillat administrative të përjashtoheshin nga komisionet e zgjedhjeve, dhe që ditën e zgjedhjeve nëpunësit civilë të mos ndodheshin në qendrat e votimit, ndërsa xhandarmëria dhe ushtria të qëndronin nëpër gazerma. Me këto ndryshime Këshillit Kombëtar i paraqitej në fakt një projektligj i ri, i cili, ndonëse pranonte votimin indirekt, ishte një hap përpara në krahasim me projektin qeveritar.

Por si bazë për shqyrtim në Këshillin Kombëtar, shërbeu projekti qeveritar rreth të cilit u zhvilluan debate të ashpra. Lufta për një ligj demokratik të zgjedhjeve i kaloi muret e parlamentit dhe u shtri në gjithë vendin. Nga mbledhjet popullore që u bënë në krahina të ndryshme, iu dërguan Këshillit Kombëtar telegrame, me anën e të cilave përkrahej në përgjithësi projekti i opozitës. Përveç të tjerave, kërkohej votimi i fshehtë e direkt, amnisti e përgjithshme për faje politike, rrëzimi i qeverisë së A. Zogut dhe zëvendësimi i saj me një qeveri «të paanshme» për periudhën e zgjedhjeve. Projekti i opozitës u përkrah gjerësisht edhe nga shtypi demokratik. Duke gëzuar mbështetjen e opinionit publik përparimtar të vendit, opozita parlamentare gjatë shqyrtimit të projektit qeveritar kërkoi votim të përgjithshëm dhe direkt. Ajo arriti t'u imponoņte kundërshtarëve disa ndryshime siç ishin ulja e moshës të zgjedhësve nga 20 në 18 vjeç, zgjedhja e zgjedhësit të dytë për çdo 250 banorë dhe e deputetit për çdo 8 mijë frymë.

Kur shumica qeveritare e deputetëve në seancën e 29 shtatorit 1923 të Këshillit Kombëtar nuk e pranoi sistemin e saçmave të propozuar nga komisioni, opozita u largua nga mbledhja në shenjë proteste. Në deklaratën që ajo bëri në seancën e pasditës thuhet: «Shkaku kryesor që na ban të jemi kundërshtarë të qeverisë së sotme asht ky: se shohim që sistemi i saj në kundërshtim me sovranitetin e popullit, tue e nisun nga nji oligarki qi ka indentifikuem shtetin me veten e vet, po transformohet ditë për ditë në një diktaturë personale».

Më 30 shtator shumica proqeveritare miratoi ligjin e zgjedhjeve dhe po atë ditë parlamenti u shpërnda. Me gjithë ndryshimet që iu bënë ligjit me kërkesën e opozitës demokratike, ai ruajti në përgjithësi karakterin e vet antidemokratik. Forcat reaksionare të Këshillit Kombëtar i diktuan vendit një sistem zgjedhjesh që cënonte rëndë shprehjen e vullnetit të lirë të popullit.

Pas shpërndarjes së parlamentit filloi fushata e zgjedhjeve për organizimin e së cilës të dy palët kundërshtare krijuan grupe politike elektorale. Grupet në opozitë me qeverinë ishin: «Shoqëria Xhoka» në Tiranë, «Partia Liberale» në Korçë e Përmet, «Grupi Demokrat» në Gjirokastër, «Grupi Nacional» në Vlorë, «Grupi Nacional Demokrat» në Berat, grupi «As i Pashës as i Beut» në Elbasan etj. Asnjë nga këto grupe nuk pati karakterin dhe platformën e një partie, ndonëse disa prej tyre u vetëquajtën të tilla. «Na mungojnë krejt partitë politike, — vinte në dukje atë-

herë gazeta «Shqipëria e re» — të mbështetura në parime. Ato që e mbajnë emrin parti nuk janë veçse grupe deputetësh të lidhur midis tyre jo me parime por nga interesi». Përbërja e grupeve qe heterogjene dhe shtrirja e kufizuar. Në to bënin pjesë intelektualë të profesioneve të lira, pronarë punishtesh e tregtarë, por edhe bejlerë liberalë e klerikë. Në Shkodër edhe kleri katolik, u radhit me opozitën. Por me këtë anim, që ishte i rastit, kisha katolike nuk pushoi së qeni rezervë në shërbim të forcave reaksionare të brendshme dhe të jashtme. Larmia e grupeve politike pasqyronte dobësinë e borgjezisë kombëtare, e cila nuk arriti t'i shkrinte ato në një parti të vetme demokratike, për t'i bërë ballë më me sukses bllokut qeveritar.

Me përjashtim të grupeve «Demokrat» dhe «As i pashës, as i beut», në programet e grupeve të tjera të opozitës nuk bëhej fjalë për zgjidhjen e çështjes agrare, si hapi më i rëndësishëm dhe i ngutshëm për demokratizimin e vendit. Kjo dëshmonte, nga njëra anë, për mungesën e një lëvizjeje revolucionare të gjerë e të organizuar të fshatarësisë kundër pronës çifligare mbi tokën dhe, nga ana tjetër, për kufizimet e theksuara klasore të vetë grupeve opozitare borgjeze.

Edhe rreth formës së regjimit opozita demokratike mbajti qëndrime të ndryshme që lëviznin nga monarkia në formën me regjencë, te republika. Megjithatë, programet e grupeve të opozitës patën edhe shumë pika takimi. Këto ishin zgjerimi dhe mbrojtja e lirive demokratike, pavarësia e gjykatave, garanci kushtetuese për përdorimin e mirë të të ardhurave shtetërore, zhvillimi i arsimit etj.

Nga grupet e reaksionit u aktivizua më shumë ai i A. Zogut, i cili mundi ta mbante përsëri vendin e kryeministrit. Si detyrë kryesore të ditës ai shpalli disiplinimin e njerëzve «të politikës» dhe krijimin e një partie të re (që do t'i zinte vendin ish-partisë «Popullore»), për organizimin e së cilës ai zhvilloi një aktivitet të dendur, por pa sukses. Vendin e një partie të tillë e zunë shumë grupe të çifligarëve dhe të borgjezisë reaksionare. Prania e këtyre grupeve tregonte se edhe reaksioni ishte i përçarë; në gjirin e tij shprehej rivaliteti politik që i kundërvihej A. Zogut në luftën për pushtet. Grupet e reaksionit nuk dolën me programe elektorale. Megjithatë, përfaqësuesit e tyre nuk munguan të bënin, nëpërmjet fjalimeve dhe deklaratave në shtyp, premtime demagogjike. Si mjet kryesor ata përdorën autoritetin dhe forcën.

Kështu, nga fundi i nëntorit, A. Zogu u orvat ta pu-

shonte me nismën e vet komandantin e përgjithshëm të xhandarmërisë, Shefqet Korçën, tek i cili nuk kishte besim. Konflikti që lindi nga ky veprim u pasqyrua edhe në radhët e qeverisë. Shqetësimi i shkaktuar në kryeqytet nga kjo ngjarje e detyroi A. Zogun të tërhiqte vendimin dhe njëkohësisht të largohej përkohësisht nga posti i ministrit të Brendshëm. Kjo ishte goditja e parë e madhe për personin e A. Zogut, kurse për grupet e opozitës u krijua iluzioni se tani në zgjedhjet do të mbretëronte «drejtësia».

Anëtarët e qeverisë dhe grupet e ndryshme reaksionare, me gjithë mosmarrëveshjet që kishin midis tyre, gjenin prapëseprapë një gjuhë të përbashkët kur ishte fjala për të luftuar lëvizjen demokratike. Për t'i vënë kufi kësaj lëvizjeje qeveria përdori edhe ndjekjet policore e terrorin e hapur kundër organizatave demokratike e luftëtarëve antifeudalë. Në Peqin u vra patrioti Adem Gjinishi dhe në Kavajë zgjedhësi i dytë Isuf Kazazi. Shumë të tjerë u rrahën dhe u burgosën. Paraja, falsifikimet dhe ndërhyrjet u përdorën gjerësisht. Sipas rastit votimet anuloheshin, bëheshin natën ose qendrat e votimit mbylleshin para orës së caktuar. Këto masa e rritën urrejtjen ndaj qeverisë dhe ngjallën një valë protestash. Në disa krahina u organizuan mitingje dhe nga disa të tjera iu dërguan qeverisë telegrame proteste. «Gjaku i I. Kazazit dhe i A. Gjinishit, — thuhej në një nga këto telegrame, — do të shkaktojnë dhe do të sjellin 1789-ën e Francës».

Në një atmosferë të tillë u zhvilluan zgjedhjet, të cilat morën fund më 27 dhjetor. Rezultati i zgjedhjeve nuk përfaqësonte vullnetin e zgjedhësve. Nga 102 asamblistë rreth 1/3 u përkiste grupeve të opozitës, kurse të tjerët përfaqësonin reaksionin. Këta të fundit ishin ndarë formalisht në dysh: në bllokun qeveritar dhe në të ashtuquajturit «të pavarur», të cilët në fakt përkrahnin politikën e qeverisë.

Ky rezultat i kufizuar për grupet demokratike shpjegohet jo vetëm me ushtrimin e terrorit dhe të makinacioneve të qeverisë, por edhe me një varg faktorësh të tjerë. Zgjedhësit, në pjesën më të madhe fshatarë, nuk ishin përgatitur njëlloj për luftë politike e shoqërore dhe grupet e opozitës nuk bënë një punë propaganduese të diferencuar. Në fshat urrejtja kundër reaksionit çifligar ishte më e madhe, veçanërisht në fshatrat fushore ku ekzistonin më shumë çifligje, por në të njëjtën kohë po aq e madhe, në mos më shumë, ishte atje edhe prapambetja politike e ideologjike. Megjithatë, grupet e opozitës punën sqaruese me fshatarin e lanë pothuajse pas dore. Kështu, në pre-

fekturat e Beratit, Elbasanit dhe Durrësit, p.sh., të cilat ishin qendrat e çifligjeve të mëdha private e të shtetit dhe zgjedhësit e fshatit ishin më të interesuar se kudo gjetkë të çlirroheshin nga detyrimet feudale, grupet e opozitës fituan pak vende. Një faktor tjetër që ndikoi negativisht në orientimin e zgjedhësve ishte përçarja e opozitës në grupe të ndryshme dhe mungesa e një programi elektoral të përbashkët e të qartë. Duke e përqendruar gjithnjë goditjen kundër A. Zogut, opozita la mënjanë forcat e tjera klasore të reaksionit dhe i dha kështu luftës elektorale karakter shumë të kufizuar. Një nga gazetat demokratike të kohës, siç ishte «Drita», shkruante: «Në kohën e zgjedhjeve u formuan turli grupesh, me turli programesh dhe midis kësaj anarkie elektorale nuk ishte e mundur të kuptonte njeriu se ku do të jepte votën, nuk dinte se me cilën parti ishte duke marrë pjesë».

Në rezultatin e zgjedhjeve ndikoi edhe qëndrimi i fuqive të huaja imperialiste e monarkive fqinje, të cilat ishin të interesuara të kishin në Shqipëri një regjim reaksionar e antipopullor. Prandaj ato i dhanë qeverisë së A. Zogut ndihmën e tyre. Qeveria fashiste e Italisë i dha asaj në formën e një paradhënieje për koncesionet e premtuara një shumë të hollash për ta përdorur gjatë zgjedhjeve. Ndërsa ministri jugosllav Ninçiç, duke përkrahur synimet diktatoriale të A. Zogut deklaronte në dhjetor 1923 se: «është në interes të shtetit serbo-kroato-slloven të shohë Shqipërinë fituese mbi vështirësitë e shkaktuara nga regjimi parlamentar».

Me gjithë rezultatin e pakënaqshëm për forcat demokratike, zgjedhjet ndihmuan në diferencimin e mëtejshëm të forcave politike e shoqërore, në ashpërsimin e luftës midis tyre; përfaqësuesit e demokracisë e pasuruan përvojën e tyre në luftë kundër çifligarëve dhe gjithë reaksionit që kishte akoma pozita të forta dhe ishte i vendosur t'i mbronte ato.

**Përkujtimi i vdekjes së V. I. Leninit**

Më 21 janar 1924 u hap në Tiranë Asambleja Kushtetuese. Atë ditë vdiq në Moskë gjeniu i revolucionit socialist, themeluesi i Partisë Komuniste dhe i shtetit sovjetik, miku i madh i vendeve të vegjël, V. I. Lenini. Këtë humbje të madhe e ndjeu thellë edhe populli shqiptar, që e konsideronte Leninin, siç shprehej ato ditë gazeta

«Politika», jo vetëm si politikanin botëror dhe revolucionarin më të madh të shekujve, por edhe si njeriun që botoi traktatet e fshehta imperialiste dhe ndihmoi popullin shqiptar për të fituar pavarësinë dhe tërësinë tokësore të shtetit të tij.

«Me vdekjen e Vladimir Leninit, — shkruante «Dielli» në shkurt 1924, — shuhet pa fjalë një mendje që diti, sidomos në kohrat e fundit, të shkulë... rrënjët e zeza të absolutizmit të carëve dhe të ngrejë në shkallën e duhur emrin e popullit».

«Vdiq Lenini, — shkruante «Politika» po atë muaj, — dhe gjithë bota e qan. E qajnë kombet që janë lidhur me Bashkimin e Republikave Sovjetike Socialiste, se humbën kryetarin e tyre të dashur, qajnë popujt e Evropës, të lodhur nga gjendja ekonomike e tmerrshme e prurë nga traktatet,... qajnë popujt e gjithë globit. Kudo qan vegjëlia vdekjen e babajt të vet».

Disa ditë pas vdekjes së Leninit, më 4 shkurt, Asambleja Kushtetuese mbajti 5 minuta zi për Uilsonin që kishte vdekur po atë ditë. Deputetë përparimtarë kërkuan që të mbahej zi edhe për Leninin. Dhe kur pjesa reaksionare e asamblesë e kundërshtoi këtë propozim, u ngrit Avni Rustemi, i cili kërkoi që emri i Leninit të zihej në gojë me respekt. «E dini fare mirë, zotërinj, — vazhdoi ai, — se qysh ai mbrojti principet e larta të njerëzimit e se qe i pari që denoncoi Traktatin e fshehtë të 1915-ës që ishte për copëtimin e Shqipërisë... E kemi për detyrë të bëjmë pesë minuta pushim si shenjë hidhërimi për vdekjen e tij».

Me këmbënguljen e deputetëve përparimtarë Asambleja Kushtetuese bëri pesë minuta pushim për vdekjen e V.I. Leninit.

**Thellimi i krizës revolucionare**

Në Asamblenë Kushtetuese u radhitën dy grupe të mëdha kundërshtare: grupi i shumicës qeveritare dhe ai i opozitës. Por në secilin grup kishte edhe fraksione të veçanta.

Asambleja, me t'u hapur, hyri në diskutimin e çështjeve të parëndësishme të karakterit procedural dhe nuk trajtoi problemet e mëdha politike për të cilat ishte thirur, si: përcaktimi i formës së regjimit politik, shpallja e amnistisë së përgjithshme etj.

Përveç përçarjes që ekzistonte në të, Asambleja u hap

në një kohë kur gjendja politike ishte mjaft e nderë për shkak të grindjeve në vetë qarqet drejtuese. Meqenëse zgjedhjet nuk i kishin dhënë rezultatet e dëshiruara dhe raporti i forcave në Asamble nuk ishte i tillë që t'i siguronte realizimin e plotë të synimeve të tij, Ahmet Zogu u përpoq ta shfrytëzonte postin e kryeministrit për të forcuar sa më tepër pozitat e klikës së vet, sidomos pasi rimori drejtimin e Ministrisë së Punëve të Brendshme. Për të siguruar një përkrahje akoma më të madhe të fashizmit italian në luftë kundër lëvizjes demokratike, A. Zogu i bëri Italisë koncesione të rëndësishme ekonomike, duke ia hapur dyert e vendit kapitalit italian me nënshkrimin e një konvente tregtare e të lundrimit, më 20 janar 1924, të cilën nuk guxoi ta paraqiste në Asamble për ratifikim.

Pas hapjes së Asamblesë Kushtetuese pakënaqësia popullore u shtua edhe më, veçanërisht kur A. Zogu dhe qeveria e tij, në kundërshtim me rregullat dhe praktikën parlamentare, nuk dhanë dorëheqjen. Për të qëndruar akoma në fuqi. A. Zogu u përpoq të shfrytëzonte si situatën e nderë politike, ashtu edhe përçarjen e Asamblesë Kushtetuese, e cila në fakt nuk e shtroi qysh në fillim çështjen e zëvendësimit të qeverisë.

Opozita dhe rrethet e gjera demokratike të vendit po e kuptonin se Asambleja Kushtetuese, me përbërjen që kishte nuk mund të bënte asgjë në dobi të demokracisë. «Kjo Asamble, — shkruante «Politika», — që do të fatbardhësonte Shqipërinë, . . . që do të çilte dyert e burgjeve, që do të falte xhelepin, të dhjetën dhe gjithë vergjinë,. . . vetëm sa për emër u mblodh më 21 janar 1924 në Tiranë». Prandaj, ndërsa opozita në Asamble filloi luftën për rrëzimin e qeverisë së A. Zogut, qëndrimin e së cilës në fuqi e quante të jashtëligjshëm, elementët më radikalë jashtë Asamblesë vendosën të organizonin një veprim të armatosur duke e parë atë si mjet të vetëm për t'i dhënë fund diktaturës së A. Zogut. Ata filluan të grumbullonin në Dibër e Mat fuqi të armatosura vullnetarësh dhe më 23 shkurt sipas vendimit të marrë prej tyre, iu bë atentat kryeministrit. I plagosur lehtë A. Zogu u përpoq të shfrytëzonte rastin për të arrestuar deputetët e opozitës. Forcat që i kishin qëndruar besnike rrethuan selinë e Asamblesë duke ushtruar presion mbi të. Por plani i A. Zogut dështoi. Ushtria e xhandarmëria e kryeqytetit nuk e mbështeti veprimtarinë e tij. Ato pasi hoqën rrethimin e Asamblesë, çarmatosën forcat e vendosura rreth saj, e izoluan A. Zogun dhe e vunë atë nën vëzhgim.

Në këto kushte A. Zogu u detyrua të largohej nga qeveria, por nuk hoqi dorë nga lufta kundër lëvizjes demokratike. Qeverinë e re e formoi çifligari i madh elbasanas, Shefqet bej Vërlaci, i cili më 3 mars siguroi edhe votëbesimin e Asamblesë. Në qeverinë e re postet më të rëndësishme i kishin çifligarët. Kryeministri ruajti për vete edhe postin e ministrit të Brendshëm, kurse atë të ministrit të Drejtësisë dhe të Punëve të Jashtme ua dha përkatësisht Mufit bej Libohovës dhe Iljas bej Vrionit. Mospjesëmarrja e A. Zogut në qeveri ishte një lëshim që blloku qeveritar u bëri demokratëve me kërkesën e «të pavarurve». Por ai nuk e ndryshonte aspak karakterin reaksionar të qeverisë. Prandaj opozita në asamble dhe shtypi demokratik shpërthyen një fushatë të rreptë kundër saj duke e cilësuar atë si bashkim të çifligarëve të mëdhenj.

Lufta politike kundër reaksionit çifligar u acarua në rrethanat e keqësimit të mëtejshëm të gjendjes ekonomike të masave, gjë që e thelloi krizën revolucionare. Tërë ekonomia ndodhej në amulli. Në një gjendje të mjeruar ishte veçanërisht fshatarësia. Shfrytëzimi i egër dhe kushtet e vështira natyrore të viteve 1922-24 e kishin rrënuar ekonominë bujqësore. Pranvera e 1924-ës i gjeti fshatarët pa bukë dhe të mbytur në borxhe. Për mungesë të farës dhe të kafshëve tërheqëse, një pjesë e mirë e sipërfaqes së punueshme mbetej pa mbjellë. Fshatarësia, veçanërisht ajo e krahinave malore, që ishte më e varfër, kërcënohej nga uria. Në një raport mujor të prefekturës së Shkodrës thuhej se: «Popullsitë e varfëra rrojnë me barishte, me pemë dhe çka mund të fitojnë duke lypur. Kur gjejnë punë, punojnë çdo gjë që të jetë». Fshatarët e rrënuar nuk pranonin të paguanin taksat, sidomos ato të prapambeturat. Në disa krahina si në Berat, Lushnjë, Fier etj. ata përvetësuan me forcë një pjesë të çifligjeve të shtetit.

Të pakënaqura ishin edhe shtresat e ndryshme qytetare, sidomos nëpunësit e vegjël, civilë e ushtarakë, duke përfshirë këtu arsimtarët e xhandarët, rrogat e të cilëve shtyheshin për muaj të tërë pa u paguar.

Këtë krizë të thellë nuk mund ta mënjanonin disa masa gjysmake të karakterit ekonomik e politik që u detyrua të merrte qeveria e Sh. Vërlacit. Për të ulur valën e pakënaqësisë popullore ajo shtyu përkohësisht vjeljen e taksave në Malësitë e Veriut, përjashtoi nga e dhjeta disa pemë dhe bletët (vetëm ato që ishin vënë pas janarit 1923) dhe u premtoi fshatarëve të Tiranës t'u paguante dëmet e shkaktuara nga ushtria në kohën e operacioneve

të bëra dy vjet më parë, me rastin e shtypjes së lëvizjes së marsit 1922. Kurse për të fituar kohë Sh. Vërlaci pranoi më 17 prill t'i jepte opozitës disa vende në qeverinë e tij, duke e paraqitur atë si një qeveri koalicioni. Luigj Gurakuqi zuri vendin e ministrit të Financave, Dr. Fahri Reshiti atë të Arsimit dhe në parim pranoi t'i jepte opozitës edhe Ministrinë e Luftës. Opozitarët besonin se duke pasur në dorë këto dikastere, sidomos atë të Luftës, do të mund të luanin një rol të rëndësishëm në një qeveri pa A. Zogun. Ata vazhduan të bënin presion në qeveri për ta detyruar të kënaqte kërkesat e tyre. Kështu, po më 17 prill, një pjesë e opozitës u largua nga salla e Asamblesë në shenjë proteste, meqenëse qeveria, me gjithë premtimet, nuk po shpallte amnistinë e përgjithshme.

Por, ndërsa nga njëra anë çifligarët i bënin opozitës disa lëshime, nga ana tjetër, qeveria e Sh. Vërlacit e bashkë me të edhe A. Zogu, kryenin akte të rënda shtypjeje e terrori. A. Zogu duke synuar të kthehej përsëri në qeveri dhe të merrte sa më parë drejtimin e saj, kurdisi një provokacion të shëmtuar. Në fillim të prillit agjentë të shtyrë prej tij[1] vranë në Mamuras dy qytetarë amerikanë që udhëtonin për në Shkodër. A. Zogu shpresonte se pas kësaj vrasjeje do të kërkohej të vinte ai në qeveri si «dorë e fortë» për të vendosur rregullin. Sh. Vërlaci, nga ana e tij, nën shtytjen e ngjarjeve të Mamurasit shpalli në prefekturën e Durrësit shtetrrethimin, vendosi censurimin e shtypit dhe të korrespondencës telegrafike private dhe mori masa të tjera shtypëse që drejtoheshin, në përgjithësi, kundër rritjes së lëvizjes demokratike revolucionare.

Zhvillimi i ngjarjeve po u tregonte gjithnjë e më tepër forcave demokratike se dhuna reaksionare çifligare mund të mposhtej jo me anën e rrugës legale, parlamentare, por vetëm nëpërmjet një lufte të vendosur për t'i rrëzuar çifligarët nga pushteti shtetëror, me dhunën revolucionare të masave. Vrasja e A. Rustemit e nxiti më tej këtë ide, e shpuri krizën revolucionare në kulmin e saj dhe shpejtoi shpërthimin e kryengritjes.

---

1) Për të humbur gjurmët, organet qeveritare vranë si «autorë të krimit» tre djemtë e antizogistit Ram Taf Lika nga Mali i Bardhë i Milotit.

**Vrasja e A. Rustemit. Kuvendi i Vlorës**

Më 22 prill mbylli sytë në Tiranë një nga udhëheqësit kryesorë të lëvizjes revolucionare demokratike, A. Rustemi, i plagosur rëndë dy ditë më parë me atentat nga Isuf Reçi[1], agjent i çifligarëve. Ky krim, nuk ishte pasojë e një hakmarrjeje të thjeshtë por një orvatje e shëmtuar e reaksionit për të goditur lëvizjen demokratike e antiimperialiste, e personifikuar në këtë rast nga A. Rustemi, i cili me idetë përparimtare dhe aktivitetin e tij revolucionar, ishte bërë tmerr për çifligarët. Si vrasje me karakter klasor e politik u kuptua ajo edhe nga masat popullore. Prandaj lajmi mbi këtë vrasje tronditi mbarë opinionin publik, ngriti një valë të fuqishme zemërimi në të gjithë vendin dhe i dha zjarr lëvizjes demokratike të masave. Mitingje të gjera popullore, të zhvilluara në qendrat kryesore të vendit, pasuan njëri-tjetrin. «Avniu dëshmor, ideali i tij i gjallë», ishte parulla e një mitingu të madh të organizuar në kryeqytet. Me dhjetëra telegrame proteste iu dërguan Këshillit të Lartë dhe qeverisë nga të gjitha anët e vendit. Në to kërkohej me këmbëngulje zbatimi i ligjeve, arrestimi i gjaksorit, dhe dënimi i shtytësit të tij, A. Zogut.

Karakterin e vërtetë të kësaj vrasjeje e vuri në dukje edhe shtypi demokratik. «A. Rustemi vritet dhe zhduket, — shkruante gazeta «Politika», — që të vritet e të zhduket i tërë një popull. A. Rustemi qëllohet e goditet, që të mbytet e të pushohet e tërë një ide. Tradhtarët e poshtër të atdheut e kanë harruar se njerëzit vdesin por rron ideali. Shqipëria do të rrojë, pra, pse kështu e do populli».

Varrimi i udhëheqësit të «Bashkimit», që u bë në Vlorë, më 30 prill, mori formën e një demonstrate kombëtare. Në të morën pjesë me mijëra fshatarë e qytetarë të krahinës së Vlorës, anëtarët e «Bashkimit», 300 përfaqësues nga krahinat e ndryshme të Shqipërisë, 26 asamblistë, të gjthë krerët e grupeve opozitare si edhe përfaqësues të ushtrisë. Gjatë rrugës deri te varri i Avniut,

1) Vrasësi i Avni Rustemit, i cili me pushtimin fashist të Shqipërisë u bë spiun i pushtuesve të huaj, u ekzekutua nga njësitet guerile të qytetit të Tiranës në shkurt 1944.

ku ishin vendosur afro 200 kurora, 17 oratorë mbajtën fjalime me të cilat dënuan ashpër vrasësit e A. Rustemit, klikën zogiste. «Vlora me klithmat e saj e zgjoi tërë Shqipërinë... Nuk duhet të flemë të qetë gjer sa të gjenden dhe të dënohen fajtorët e kësaj vrasjeje», tha Fan Noli në fjalimin e tij. «Zogolli, — tha Halim Xheloja, — është gjykuar dhe dënuar prej ndërgjegjes kombëtare me vdekje dhe si tradhtar i duhet vënë litari». Gjatë fjalimeve populli u shpreh me urrejtje kundër qeverisë duke thirrur: «Poshtë vrasësit Zogu-Vërlaci!»

Vrasja e A. Rustemit shënon një moment kthese në rritjen e lëvizjes demokratike. Lëvizja revolucionare e masave përfshiu tani edhe atë pjesë të opozitës që kishte qenë për rrugën e kompromisit me çifligarët. Kështu, më 2 maj deputetët e opozitës organizuan në Vlorë një kuvend në të cilin morën pjesë 300 përfaqësues të krahinave të ndryshme të vendit si edhe anëtarë të shoqërisë «Bashkimi». Kuvendi pasi diskutoi mbi gjendjen e krijuar në vend dhe mbi rrezikun e ndërhyrjes së huaj, miratoi dy memorandume që kishin karakterin e ultimatumit dhe ia dërgoi Këshillit të Lartë. Në të parin protestohej kundër vrasjes së A. Rustemit, për të cilën quhej përgjegjëse edhe qeveria. «Nderi dhe prestigji e interesi i shtetit shqiptar, — thuhej në ultimatum, — kërkon të kapen e të dënohen vrasësit në një mënyrë shembullore. Në qoftë se qeveria nuk është e zonja ta mbajë këtë detyrë elementare, duhet t'ua lëshojë vendin atyre që e meritojnë e që janë të zotët t'u sigurojnë jetën e tyre qytetarëve e mysafirëve të huaj, të vënë në veprim ligjet e shtetit e të ristabilizojnë qetësinë e përgjithshme».

Në memorandumin e dytë protestohej kundër qëndrimit prej sehirxhiu që mbante qeveria e Tiranës ndaj ndërhyrjes së agjentit jugosllav Ceno Bej Kryeziut prej Gjakove, i cili duke kaluar kufirin ishte vendosur me forcat e tij në Krumë me qëllime të caktuara. Qeveria e Beogradit synonte ta përdorte atë si një mjet presioni mbi lëvizjen demokratike, rritja e së cilës po ndikonte gjithnjë e më shumë edhe në Kosovë; prej andej kishin ardhur në Shqipëri edhe mjaft emigrantë që bashkëvepronin me Bajram Currin. «Toleranca e qeverisë, pas sa vërejtjesh që janë bërë deri tani në Asamble, — theksohej në këtë memorandum, — formon një akt antikonstitucional dhe antikombëtar, sipas nenit të statutit që flet për paprekshmërinë... e tërësisë tokësore dhe mosshkeljen e tokës shqiptare prej forcave armate të huaja. Vazhdimi i shkeljeve të statutit ka për të autorizuar dhe për të de-

tyruar popullin të aplikojë nenin 127 të Statutit për mbrojtjen dhe shpëtimin e Atdheut».[1]

Kopjet e këtyre ultimatumeve, në të cilat shquhej ideja e kryengritjes së armatosur, iu dërguan të gjitha bashkive si dhe garnizoneve ushtarake në Përmet, Shkodër dhe Tiranë.

Qeveria e Tiranës nuk i mori parasysh kërkesat e Kuvendit të Vlorës. Përkundrazi ajo filloi hapur ndjekjet kundër elementëve demokratë, pushoi nga puna të gjithë nëpunësit, anëtarë të «Bashkimit» që kishin shkuar në Vlorë dhe ndaloi qarkullimin e gazetës së Vlorës «Politika».

Me asamblistët e opozitës në Vlorë u bashkua tani edhe një pjesë e deputetëve që kishin qenë deri atëherë pasues të A. Zogut. Asamblistët nuk u kthyen në Tiranë ditën e caktuar për mbledhjen e Asamblesë, për arsye se nuk kishin besim te qeveria e Shefqet Vërlacit prapa së cilës fshihej A. Zogu, dhëndri i tij.

Qendra kryesore e organizimit dhe e drejtimit të kryengritjes së armatosur u bë kështu Vlora ku ishin grumbulluar deputetët e opozitës dhe elementë të tjerë revolucionarë.

**Kryengritja e armatosur e Qershorit**

Thirrjen për kryengritje të armatosur drejtuar djalërisë shqiptare e bëri më 5 maj nga Vlora shoqëria «Bashkimi». Thirrja gjeti një truall tanimë të përgatitur. Në disa krahina veriore e verilindore të vendit kishin filluar ndërkohë sulmet e para sporadike kundër organeve lokale qeveritare, të cilat nuk qenë në gjendje me fuqitë që kishin të kundërvepronin. Ndërkaq, nga ana e opozitës filloi një punë e gjerë dhe e organizuar për të përgatitur kryengritjen dhe për të bërë me vete edhe ushtrinë.

Më 13 maj nga qeveria dhanë dorëheqjen 2 ministrat demokratë, Luigj Gurakuqi dhe Fahri Reshiti, duke paraqitur si arsye faktin se qeveria nuk gëzonte më besimin e Asamblesë. Pas 3 ditësh, më 16 maj, garnizoni i Shkodrës, me komandant nënkolonel Rexhep Shalën, u shpall kundër qeverisë. Po atë ditë në Vlorë mbi 400 të rinj u shprehën hapur për kryengritjen e armatosur dhe organi-

1) Në nenin 127 të statutit thuhej midis të tjerash: «Mbrojtja e këtij Statuti është e drejta dhe detyra e popullit shqiptar».

zuan në qytet një demonstratë antiqeveritare, ndaj së cilës xhandarmëria lokale nuk pranoi të hapte zjarr, sikundër kishte urdhëruar prefekti i atjeshëm. Nga radhët e demonstruesve u formua një batalion vullnetarësh të organizatës «Bashkimi».



Bajram Curri në mes të një grupi nga Malësia e Gjakovës, pjesëmarrës në Revolucionin e Qershorit e përkrahës të tij

Në vazhdim të përgatitjeve për organizimin e kryengritjes së përgjithshme, kuvendi i krahinës së Labërisë, i mbajtur më 23 maj vendosi të hidhej në kryengritje. Ndërsa më 26 maj u shpall kundër qeverisë edhe garnizoni ushtarak i Përmetit, i komanduar nga nënkolonel Kasëm Qafëzezi. Për drejtimin e kryengritjes u formua në Vlorë edhe një komision administrativ i përkohshëm, kryesinë e të cilit e mori Fan Noli. Si udhëheqës të veprimeve ushtarake në prefekturat e Kosovës dhe të Dibrës komisioni caktoi Bajram Currin; për zonën e Shkodrës Rexhep Shalën dhe për Shqipërinë e Jugut Kasëm Qafëzezin. Komisioni, i përbërë nga 4 veta, mori edhe atributet e një qeverie për drejtimin e jetës së vendit. Fan Noli do të drejtonte edhe punët e jashtme, Sulejman Delvina punët e brendshme, Kosta Paftali ato botore dhe Mustafa Tragjasi çështjet financiare. Komisioni u kërkoi prefekturave dhe përfaqësive diplomatike shqiptare jashtë vendit që çdo lidhje ta mbanin vetëm me të.

Kryengritja e armatosur filloi më 24 maj me sulmin e B. Currit mbi Krumë, që ishte qendra e prefekturës së

Kosovës. Kryengritësit pasi morën më 26 maj Krumën, u ndeshën me forcat qeveritare të përqendruara në Bicaj, Bytyç e Kalanë e Dodës, i shpërndanë ato dhe vazhduan marshimin në drejtim të Dibrës dhe Matit.

Qeveria reaksionare e Sh. Vërlacit u ndodh menjëherë në një gjendje të vështirë. Ajo bëri të gjitha përpjekjet për të përçarë forcat kundërshtare, por nuk ia arriti qëllimit. Meqenëse nuk ushtronte kontrollin e saj mbi pjesën më të madhe të ushtrisë, qeveria kërkoi të mobilizonte rezervistët. Por Këshilli i Lartë, për t'iu shmangur përgjegjësisë, nuk pranoi të nënshkruante dekretin për këtë mobilizim. Atëherë qeveria rekrutoi njerëz me pagesë, kryesisht në prefekturat e Dibrës, Elbasanit dhe Durrësit. Edhe pse për këtë qëllim u vunë në dispozicion shuma të mëdha të hollash, ajo mundi të vinte përballë kryengritësve, që arrinin në afro 12 mijë vetë, shumica fshatarë, vetëm rreth 4 mijë ushtarë e mercenarë, të komanduar nga A. Zogu.

Reaksionin nuk e shpëtoi dot as ndërhyrja e përfaqësuesve të huaj në Tiranë, në radhë të parë e ministrit anglez H. Aires, i cili interesohej në mënyrë aktive për ruajtjen e pushtetit të çifligarëve që ishte garanci për marrjen e koncesioneve në Shqipëri. Ai së bashku me A. Zogun hartuan listën e një qeverie të re, pa A. Zogun dhe Sh. Vërlacin. Sipas tyre, formimi i një qeverie të tillë, mund të shkëpuste nga opozita dhe kryengritja ata që ishin kundërshtarë politikë kryesisht të A. Zogut. Përfaqësuesi amerikan shkonte edhe më tej: ai këshillonte zëvendësimin e qeverisë shqiptare me dy-tri persona të huaj të caktuar nga Lidhja e Kombeve të cilët do të drejtonin shtetin shqiptar për një kohë të gjatë, sa të shuheshin, sipas tij, «pasionet politike». Qeverinë e re të kryesuar nga Iljaz Bej Vrioni çifligarët e formuan më 31 maj. Por këto manovra nuk mund ta ndalnin kryengritjen që tanimë kishte filluar. Fitoret e para të korrura nga Bajram Curri në krahinat verilindore të vendit e kishin rritur edhe më tepër hovin revolucionar të masave dhe besimin e tyre në fitore.

Më 31 maj filluan të vepronin edhe garnizonet më të rëndësishme të vendit, ai i Shkodrës dhe i Përmetit si edhe forcat e Vlorës. Shkodra u dorëzua më 1 qershor pas një qëndrese të parëndësishme të forcave qeveritare. Pas marrjes së Shkodrës kryengritësit iu drejtuan Lezhës. Në frontet e jugut, forcat ushtarake të garnizonit të Përmetit së bashku me vullnetarët e Skraparit të udhëhequr nga Riza Cerova iu drejtuan Beratit, ku ishin përqendruar fuqi

të mëdha qeveritare. Këto fuqi e lanë qytetin në dorën e kryengritësve më 3 qershor pas 2 ditë luftimesh të ashpra. Në të njëjtën kohë forcat kryengritëse të ardhura nga Vlora, në të cilat bënte pjesë edhe batalioni i të rinjve të «Bashkimit», hynë në Fier dhe pasi i thyen forcat qeveritare në Mbrostar, Ardenicë, Libofshë e Divjakë shkuan në Lushnjë, ku u bashkuan me forcat e tjera që erdhën nga Berati. Më 5 qershor ra edhe Peshkopia. Qeveria e I. Vrionit, e kapur nga paniku, u shpërngul në Durrës.

Për të ndaluar marshimin e trupave kryengritëse që po i drejtoheshin kryeqytetit, A. Zogu urdhëroi të gjitha forcat qeveritare që po tërhiqeshin nga jugu, të dislokoheshin gjatë bregut të Shkumbinit, kurse ato të veriut të rezistonin në Lezhë dhe në grykat që mbronin Tiranën nga Lindja. Por këto masa nuk dhanë asnjë rezultat. Forcat kryengritëse marshuan me shpejtësi dhe një pjesë e tyre hyri më 10 qershor fitimtare në Tiranë. Krerët e reaksionit: deputetë, ministra, çifligarë të mëdhenj të vendit u arratisën në Itali e Greqi. A. Zogu kaloi në Jugosllavi së bashku me pasuesit e tij.

Revolucioni që triumfoi në qershorin e 1924-ës kishte karakter demokratiko-borgjez. Forca kryesore lëvizëse e tij ishte fshatarësia, e interesuar drejtpërsëdrejti për t'u çliruar nga mbeturinat e shumta të rendit çifligar. Edhe pjesa më e madhe e reparteve të ushtrisë që ngritën krye kundër qeverisë shprehnin, në përgjithësi interesat e fshatarësisë dhe urrejtjen e saj kundër reaksionit çifligar. Këto reparte luajtën rol pozitiv dhe kontribuan në fitoren e shpejtë dhe pa shumë gjak të kryengritjes.

Revolucionin e drejtoi borgjezia demokrate shqiptare, e cila, në krahasim me forcat e tjera të kohës — klasën punëtore e fshatarësinë, të interesuara për përparimin ekonomik dhe shoqëror të vendit, ishte më e përgatitur organizativisht dhe më e pjekur politikisht. Ajo u përfaqësua nga ajo pjesë e opozitës parlamentare që qëndroi në pozita antifeudale dhe veçanërisht nga intelektualë borgjezë përparimtarë si Fan Noli me shokë, me të cilët bashkëpunuan ngushtë patriotë demokratë e revolucionarë si Bajram Curri, Avni Rustemi, Halim Xhelo etj.

Revolucioni i Qershorit pati, gjatë zhvillimit të tij, edhe bashkudhëtarë të përkohshëm, siç ishin disa bejlerë liberalë, borgjezë konservatorë, krerë ushtarakë e klerikë. Të gjithë këta lëvizën të shtyrë vetëm nga interesa të ngushta politike karieriste, krahinore e fetare. Pjesëmarrja e tyre i solli revolucionit më shumë dëm se sa fitim. Ata ushtruan presion mbi udhëheqësit e kryengritjes për të

mbajtur ndaj armiqve klasorë të revolucionit një qëndrim të butë e pajtues. I vetmi front ku kryengritësit bënë përpjekje për të arrestuar krerët e reaksionit dhe ndëshkuan disa bajraktarë, të cilëve u dogjën kullat ishte fronti verilindor i udhëhequr nga B. Curri.

Sidoqoftë, detyra e përmbysjes së çifligarëve nga pushteti politik që qëndronte përpara kryengritjes u krye. U takonte tani forcave demokrate e revolucionare të realizonin, me luftën e tyre të mëtejshme, detyrat ekonomike e shoqërore të revolucionit.

## 6. VEPRIMTARIA E QEVERISË DEMOKRATIKE

**Programi i qeverisë demokratike dhe politika e brendshme e saj**

Detyra e parë që u shtrua përpara forcave demokrate ishte ajo e organizimit të pushtetit të ri demokratik. Rrethet demokrate radikale, të cilat e parashikonin se asgjësimi i plotë i mbeturinave të feudalizmit dhe demokratizimi i vendit do të haste në qëndresën jo vetëm të çifligarëve, por edhe të bashkatdhetarëve antizogistë të moderuar e konservatorë të lëvizjes, u shprehën për formimin e një qeverie që të përbëhej nga elementët më të vendosur të revolucionit. Megjithatë, kjo ide nuk gjeti miratim të njëzëshëm.

Më 16 qershor Fan Noli formoi qeverinë e përkohshme demokratike me ministër të Jashtëm Sulejman Delvinën, ministër të Luftës Kasëm Qafëzezin, ministër të Brendshëm Rexhep Shalën, ministër të Financave Luigj Gurakuqin, ministër të Drejtësisë Stavro Vinjaun, ministër të Punëve Botore dhe Bujqësisë Qazim Koculin dhe ministër pa portofol, Xhemal Bushatin.

Përbërja e qeverisë pasqyronte koalicionin e forcave politike që morën pjesë në revolucion. Krahun demokratik të saj e përbënin F. Noli, S. Vinjau, L. Gurakuqi etj. Krahun e moderuar e konservator e përfaqësonin S. Delvina, K. Qafëzezi, R. Shala dhe Xh. Bushati.

Më 19 qershor qeveria shpalli programin e saj prej 20 pikash, me anën e të cilit i premtonte popullit përmirësimin e gjendjes së mjeruar që ishte krijuar nga qeveritarët e mëparshëm dhe vendosjen e rendit demokratik. Për t'u he-

qur forcave reaksionare të vendit mundësinë për të organizuar lëvizje të armatosura kundërrevolucionare, qeveria zotohej të bënte çarmatimin e përgjithshëm, të gjykonte dhe të dënonte shkaktarët e vëllavrasjes, domethënë klikën zogiste dhe agjentët e saj kryesorë, të godiste çdo fuqi vetiake dhe të rivendoste qetësinë.



Fan S. Noli

Në fushën ekonomike e shoqërore qeveria parashikonte «çrrënjosjen e feudalizmit» duke marrë një varg masash që do të çonin në përmirësimin e gjendjes së mjeruar të fshatarësisë dhe të masave punonjëse të qytetit; të lehtësonte hyrjen e kapitalit të huaj por edhe të mbronte dhe organizonte kapitalet e vendit.

Sipas programit edhe në administratën shtetërore do të bëheshin një varg reformash që do ta demokratizonin këtë aparat, dhe do ta përsosnin atë. Nëpërmjet këtyre reformave synohej të thjeshtohej burokracia, të bëhej pastrimi i nëpunësve reaksionarë, t'u jepeshin kompetenca të plota organeve lokale, t'u jepej pavarësi e vërtetë organeve gjyqësore, të riorganizohej puna në fushën e shëndetësisë dhe të arsimit, të barazohej buxheti me anë kursimesh etj.

Në fushën e politikës së jashtme qeveria synonte të vendoste marrëdhënie miqësore me të gjitha shtetet, në mënyrë të veçantë me vendet fqinje, dhe të ngrinte autoritetin e shtetit shqiptar.

Qeveria e F. Nolit premtonte që, pasi të vendosej gjendja normale dhe të kryheshin reformat e parashikuara, të bëheshin zgjedhje të reja të përgjithshme parlamentare me vota të fshehta dhe direkte. Në fund ajo i bënte thirrje popullit ta përkrahte në punën për realizimin e programit të saj.

Programi i qeverisë së F. Nolit, kishte karakter demokratik. Si i tillë ai u prit mirë nga masat popullore të



Luigj Gurakuqi

vendit. Në Berat, ku shtypja çifligare ishte më e rëndë, u mbajt një miting i madh prej disa mijë vetësh, në të cilin u përshëndet dhe u miratua programi demokratik antifeudal i qeverisë. Në dhjetëra telegrame dërguar nga të katër anët e vendit, populli i shprehte qeverisë përkrahjen e tij. Programin qeveritar e bëri të vetin edhe shoqëria «Bashkimi», e cila vuri të gjitha forcat për ta popullarizuar nëpërmjet mbledhjeve dhe gazetës së vet me të njëjtin emër, që filloi ta botonte në atë kohë në Tiranë.

Revolucioni i Qershorit dhe programi i qeverisë shqiptare gjetën përkrahje edhe në rrethet komuniste e demokrate të Evropës. Më 25 qershor organi i Partisë Komuniste të Bashkimit Sovjetik «Pravda» botonte thirrjen e Presidiumit të Federatës Komuniste Ballkanike dhe të Partisë Komuniste Italiane drejtuar punëtorëve dhe fshatarëve të shteteve ballkanike dhe popullsisë punonjëse të Shqipërisë në të cilën Kryengritja e Qershorit cilësohej si një lëvizje që luftonte «për të zhdukur feudalizmin mesjetar në Shqipëri», «për vendosjen e lirive politike për të gjithë popullin shqiptar dhe për ruajtjen e pavarësisë së Shqipërisë kundër synimeve imperialiste të Italisë, Jugosllavisë dhe Greqisë». Thirrja përfundonte me fjalët drejtuar punëtorëve dhe fshatarëve të Shqipërisë. «Merrni masa që gjaku i juaj i derdhur për liri të mos shfrytëzohet për shtypjen tuaj. Ruhuni që të mos bini viktimë e forcave reaksionare të fshehura brenda vendit tuaj, si edhe e synimeve imperialiste të Italisë ose të shteteve të tjera, që përpiqen ta kthejnë vendin tuaj në një koloni. Kujdesuni që prangat të mos ju lidhin përsëri dhe më fort. Pikërisht tani ju duhet të vini të gjitha fuqitë që të siguroni fitoret tuaja shoqë-

rore dhe politike, përndryshe do të mashtrohi dhe atëherë lufta juaj do të jetë dy herë më e vështirë...»

Qeveria demokratike e Fan Nolit filloi të vinte menjëherë në jetë programin e saj. Në organet e pushtetit në qendër e në krahinë ajo i zëvendësoi elementët që i qëndruan besnikë reaksionit çifligar me nëpunës të rinj, që kishin marrë pjesë në revolucion ose që ishin persekutuar e burgosur nga qeveritë e mëparshme. Në të njëjtën kohë u ngrit në Tiranë gjyqi politik, në të cilin u thirrën për të dhënë llogari rreth 170 bejlerë e reaksionarë të tjerë. Gjyqi dënoi me vdekje në mungesë dhe me konfiskimin e pasurisë disa nga krerët e reaksionit që ishin arratisur si: Ahmet Zogun, Shefqet Vërlacin, Iljas Vrionin, Koço Kotën, Myfit Libohovën, Abdurahman Dibrën etj. Me qëllim që të sigurohej qetësia në vend, u zbatua çarmatimi i përgjithshëm, por në këtë çarmatim u përfshinë edhe krahinat që ishin mbështetje e sigurtë e revolucionit, në një kohë kur reaksioni zogist nuk ishte shtypur plotësisht dhe qeveria kishte nevojë për popullin e armatosur.

Në lëmin e arsimit u bënë përpjekje për ta zgjeruar rrjetin shkollor dhe për të ngritur nivelin e përgatitjes së arsimtarëve. Në fushën financiare qeveria mundi ta ballanconte buxhetin e shtetit sikundër kishte parashikuar. Problemi i rëndësishëm për t'u zgjidhur mbeti ai i krijimit të burimeve të reja për të ardhurat e buxhetit, të cilat deri atëherë bazoheshin kryesisht në sistemin e taksave ndaj popullsisë, veçanërisht në taksën e së dhjetës mbi prodhimet bujqësore, sistem të cilin ajo kërkonte ta ndryshonte. Prandaj qeveria i kushtoi vëmendje të veçantë gjetjes së një huaje, të cilën e shikonte dhe si bazë të nevojshme për shndërrime ekonomike të rëndësishme.

Por detyra më e rëndësishme dhe më e ndërlikuar e qeverisë demokratike që doli nga Revolucioni i Qershorit, ishte çrrënjosja e mbeturinave të feudalizmit nga jeta ekonomike e shoqërore e vendit dhe, në radhë të parë, zgjidhja e çështjes agrare në të mirë të fshatarëve. Në këtë drejtim ajo mori disa masa fillestare që kishin për qëllim të lehtësonin shfrytëzimin e rëndë të masës së fshatarësisë. Sipas një dekretligji, taksa e së dhjetës do t'i shitej fshatit dhe jo më myltezimëve, të cilët u merrnin fshatarëve shumë më tepër. Përveç kësaj, shitja do të bëhej jo më me anën e nxjerrjes në ankand, por në bazë të çmimit mesatar të katër viteve të fundit. Nga taksa e së dhjetës përjashtoheshin pemët frutore dhe bletët. U bë sekuestrimi i tokave të bejlerëve të arratisur dhe i pasurisë së tyre, u krye shtetëzimi i trapave mbi lumenjtë. Qeveria e Fan Nolit

mori edhe ndonjë masë tjetër që godiste çifligarët, por me karakter lokal, siç qe vendimi i saj për ta shpërngulur tregun e Fierit nga pronat e Vrionasve në tokat e shtetit, në Bishanakë.

Përsa i përket reformës agrare, ajo përgatiti një projektligj të titulluar «Mbi shpronësimin e pasurisë shtetërore» sipas të cilit bujqve do t'u ndaheshin vetëm tokat që ishin pronë e shtetit dhe do t'u jepej pa pagesë bujqve çifçi që e punonin atë, bujqve të tjerë pa tokë si edhe fshatarëve që e kishin atë në sasi të kufizuar. Për kategoritë e tjera të punonjësve që donin të merrnin tokë, kjo do të jepej me pagesë. Projektligji përfaqësonte një reformë agrare gjysmake, sepse nuk prekte pronarët e çifligjeve private.

Masat e mësipërme demokratike të qeverisë u kryen kryesisht gjatë 2-3 muajve të parë kur revolucioni ishte në zhvillim. Por ato nuk e çuan më tej. Çështja agrare nuk u zgjidh, as në formën gjysmake të saj, megjithëse për një gjë të tillë fitorja e revolucionit kishte krijuar kushte të mira objektive. Në këtë drejtim rol negativ luajtën krerët e lëkundshëm, të moderuar e konservatorë të revolucionit, të cilët kishin pozita të forta edhe në qeveri. Në kohën e hartimit të programit ata nuk mundën të dilnin menjëherë hapur kundër kërkesave themelore antifeudale të tij ose t'i ndryshonin ato në përputhje me pikëpamjet e tyre. Më vonë ata filluan ta pengonin me të gjitha mënyrat realizimin e programit qeveritar, sidomos në pikat më rrënjësore të tij. Kështu, pak kohë pas fitores së kryengritjes në rrethet qeveritare filluan të dëgjoheshin fjalët «legalitet», «oportunitet politik», me të cilat shprehej zbutja e luftës kundër armiqve të revolucionit. «Këto fjalë, — shkruante gazeta «Bashkimi», — kishin një tingëllim të çuditshëm pas mundit e gjakut që derdhi populli». Elementët e moderuar e konservatorë të revolucionit filluan të kishin frikë jo aq nga organizimi i reaksionit çifligar, se sa nga lëvizja antifeudale e masave popullore, të cilat duke përfituar nga liria e fjalës, e shtypit, e mbledhjes dhe e organizimit, që u vendosën pas fitores së kryengritjes, kërkonin zbatimin deri në fund të programit qeveritar.

**Lëvizja antifeudale e fshatarësisë dhe e vegjëlisë qytetare**

Lëvizja antifeudale e masave popullore për realizimin e programit demokratik të qeverisë dhe në disa raste edhe për zgjerimin e thellimin e këtij programi, mori kudo përpjesëtime të gjera. Kërkesat e kësaj lëvizjeje ishin të karakterit politik dhe ekono-

mik. Me fitoren e Revolucionit të Qershorit, ndonëse çifligarët u përjashtuan nga pushteti qendror politik dhe kundër disave prej tyre u morën edhe masa, megjithatë shumë elementë kundërrevolucionarë u lanë të lirë, ndërsa në aparatin shtetëror dhe në ushtri, mbetën ende nëpunës dhe oficerë reaksionarë. Prandaj largimi i tyre nga organet e pushtetit dhe vazhdimi i luftës kundër elementëve kundërrevolucionarë ishin disa kërkesa që iu drejtuan qeverisë nga krahina të ndryshme dhe nga organizata «Bashkimi».

Kërkesa ekonomike për heqjen e taksës së vergjisë, të xhelepit e të së dhjetës apo për faljen e tyre përkohësisht, iu drejtuan qeverisë së Fan Nolit nga popullsitë e krahinave më të varfëra, kryesisht nga malësitë e veriut e të jugut. Urrejtja klasore kundër çifligarëve si klasë u shpreh më tepër nga fshatarësia e zonave fushore, ku ishte më e përhapur pronësia e madhe mbi tokën dhe ku mbeturinat e sistemit feudal ishin më të rënda. Nga disa fshatra të këtyre zonave u shtrua edhe kërkesa për reformën agrare.

«Ndigjojmë se shtetet e tjera demokratike... i heqin bujkut zgjedhën e robërisë... e paralizojnë aristokratin dhe në këtë mënyrë sigurojnë qetësinë dhe simpatinë qeveritare», shkruanin midis të tjerave fshatarët e Pitakës (Durrës) në letrën drejtuar kryeministrit. Pa pritur zbatimin e masave qeveritare, bujqit në disa raste vepruan me nismën e tyre për të hequr qafe shfrytëzimin e çifligarëve.



Berat, gusht 1924: Demonstratë antifeudale

Në Fier dhe veçanërisht në Berat u bënë, në muajt korrik e gusht 1924, manifestime antifeudale me përpjesëtime të tilla që nuk ishin parë ndonjëherë në të kaluarën. Parullat e demonstruesve fshatarë e qytetarë ishin: «Poshtë feudalizmi! Poshtë bejlerët! Poshtë pashallarët!», dhe kur kalonin përpara shtëpive të çifligarëve Vrionas thërrisnin: «Poshtë Vrionasit!». Ndër këto aksione antifeudale, më të fuqishmet qenë ato që u zhvilluan në Fier më 20 gusht dhe sidomos në Berat më 24 gusht.

Nxitje për manifestime të tilla u bë edhe qëndrimi i ngathët i qeverisë, e cila nuk po vinte në jetë premtimet për «çrrënjosjen e feudalizmës».

Një rol të madh në organizimin e aksioneve të mësipërme antifeudale në Fier e Berat, luajti organizata demokratike revolucionare «Bashkimi» me degët e saj në këto dy qytete. Me fitoren e Revolucionit të Qershorit kjo organizatë me qendër në Tiranë, e zgjeroi shumë veprimtarinë e saj duke krijuar degë në shumë qendra të vendit, në qytete dhe në disa fshatra. Përbërja e saj shoqërore po forcohej me shtimin në radhët e saj të elementëve me prejardhje zejtare e punëtore, midis të cilëve edhe ish «Vatranë». Më 1 gusht u mbajt në Tiranë edhe Kongresi i parë i shoqërisë «Bashkimi», gjatë të cilit u rishikua dhe u plotësua statuti i mëparshëm i saj. Në statutin e ri u vu për detyrë të luftohej në mënyrë të hapur kundër mbeturinave të feudalizmit.



Veli Hashorva

Anëtarët e shoqërisë «Bashkimi» në punën e tyre agjitative antifeudale shfrytëzonin ditët e pazarit, kur numri i fshatarëve që zbriste në qytet ishte i madh. Kështu, një ditë të tillë në Berat ata, duke mbështetur programin e qeverisë demokratike të Fan Nolit, vinin në dukje se me zbatimin e tij bujqit do të pajiseshin me tokat e tyre dhe

do të shpëtonin nga detyrimi i së tretës dhe nga çdo pagesë tjetër ndaj «dhekamësve tiranë», siç i cilësonte çifligarët në fjalimin e tij kryetari i degës së «Bashkimit» për Beratin, Xhevdet Dishnica. Në mitingjet antifeudale të Fierit dhe Beratit morën pjesë edhe përfaqësues nga dega e «Bashkimit» për Vlorën si Halim Xheloja, shumë studentë universitarë të ardhur me pushime si edhe elementë të tjerë të njohur për qëndrimet e tyre antiimperialiste e demokratike si Dr. Sezai Çomo, Sururi Libohova etj.

Një luftë të madhe për zhdukjen e mbeturinave të feudalizmit bëri edhe shtypi demokratik; me këtë rast u dalluan, përveç gazetës «Bashkimi», edhe fletoret «Drita», «Politika» e «Shqiptari i Amerikës», «Koha». «Çrrënjosja e feudalizmit, — shkruante gazeta «Drita» e Veli Hashorvës, — është një konditë themelore për qytetërimin e Shqipërisë. Feudalët përfaqësojnë vetëm e vetëm hajdutllëkun. Një klasë e tillë s'ka të drejtë të rrojë më. Do të ishte një vdekje e sigurtë për Shqipërinë e lirë. Pra, lisin nga rrënja. Çdo hezitim është... një tradhti e rëndë kundër historisë shqiptare... Kthejini bujkut tokën e tij, atë tokë që e vaditi me djersë e me gjak dhe feudalizmi humbi!»

Në këtë kohë, kur gjithë vëmendja e masave popullore dhe e rretheve demokratike e revolucionare të vendit ishte përqendruar në çështjet e brendshme dhe kur nevojitej më shumë se kurrë, prania në Shqipëri e udhëheqësve demokratë të revolucionit për të vazhduar luftën për zbatimin e detyrave të parashikuara në programin qeveritar, kryeministri, Fan Noli, i shoqëruar nga Luigj Gurakuqi e Bajram Curri, u nis më 22 gusht për Gjenevë, për të marrë pjesë në sesionin V të Asamblesë së Lidhjes së Kombeve, që do të mbahej në shtator të atij viti.

**Veprimtaria e Fan Nolit në Lidhjen e Kombeve**

Qeveritë reaksionare të vendeve të huaja mbajtën ndaj qeverisë demokratike shqiptare të dalë nga Revolucioni i Qershorit një qëndrim armiqësor. Atë nuk e njohu asnjë nga shtetet me të cilët Shqipëria kishte marrëdhënie diplomatike. Këtë izolim në arenën ndërkombëtare Fan Noli deshi ta kundërballanconte duke kërkuar mbështetjen e Lidhjes së Kombeve.

Çështja kryesore që do të mbronte delegacioni shqiptar në sesionin e Lidhjes së Kombeve ishte ajo e kufijve të Shqipërisë. Kjo çështje nuk ishte zgjidhur ende përfundimisht. Komisioni Ndërkombëtar i Kufijve i caktuar

nga fuqitë sipas vendimit të Konferencës së Ambasadorëve të 9 nëntorit 1921, për të caktuar përfundimisht kufijtë veriorë e verilindorë të shtetit shqiptar, erdhi në Shqipëri dhe punoi gjatë vitit 1922 dhe deri në shtator 1923. Ky komision, i kryesuar nga përfaqësuesi italian gjeneral Telini, me kërkesën e qeverisë shqiptare kishte kaluar edhe në jug, për të zgjidhur konfliktin kufitar shqiptaro-grek në lidhje me 26 fshatrat shqiptare në verilindje të Korçës, që mbaheshin ende të pushtuara nga Greqia. Nga këto 26 fshatra, Komisioni vendosi të përfshiheshin në kufijtë e Shqipërisë 14 prej tyre. Kjo zgjidhje nuk u pranua nga pala greke, e cila me këtë rast organizoi në gusht 1923, edhe një atentat kundër Telinit duke e vrarë atë si edhe tre italianë e një shqiptar që udhëtonin në makinën e tij.

Përveç çështjes së 14 fshatrave, që kishte mbetur ende e pazgjidhur, pezull kishin mbetur edhe dy çështje të tjera në kufirin shqiptaro-jugosllav: ajo e Shën-Naumit dhe e Vermoshit. Edhe për këto dy çështje ishin marrë vendime në dobi të Shqipërisë por Jugosllavia nuk donte t'i vinte në jetë.

Kryetari i delegacionit shqiptar F. Noli mori disa herë fjalën në Këshillin e Lidhjes së Kombeve. Ai mbrojti me këmbëngulje të drejtat e Shqipërisë dhe hodhi poshtë pretendimet shoviniste të fqinjëve, duke kritikuar njëkohësisht ngadalësinë me të cilën po shqyrtohej kjo çështje nga Fuqitë e Mëdha. Ai kërkoi që çështja e kufijve të Shqipërisë të zgjidhej përfundimisht para dimrit. Por nga të tria çështjet e mësipërme, vetëm ajo e fshatrave të Korçës gjeti zgjidhje gjatë qëndrimit në fuqi të qeverisë së Fan Nolit. Qeveria greke u detyrua më në fund të tërhiqej dhe në tetor 1924 këto fshatra u morën në dorëzim nga qeveria shqiptare. Jugosllavia nga ana e saj nuk e ndryshoi qëndrimin e vet, ajo nuk u tërhoq as nga Shën-Naumi, të cilin edhe Këshilli i Lidhjes së Kombeve, me vendimin e tij të 6 tetorit 1924, ia njohu Shqipërisë.

F. Noli e shfrytëzoi rastin e pjesëmarrjes së tij në sesionin e Asamblesë të Lidhjes së Kombeve për të mbrojtur edhe interesat e pakicës shqiptare në tokën e Greqisë. Pas nënshkrimit në Lozanë më 30 janar 1923 të konventës midis Turqisë dhe Greqisë për shkëmbimin e popullsisë greke e turke, qeveria e Athinës, në kundërshtim me zotimet që kishte marrë dhe me dispozitat ndërkombëtare, po ndiqte kundër shqiptarëve çamë, që kishin mbetur në Greqi pas caktimit të kufijve më 1913, politikën e shpërnguljes me forcë nga vatrat e tyre për në Turqi duke i paraqitur si turq.

## ZHVILLIMI I REVOLUCIONIT TË QERSHORIT DHE SHTYPJA E TIJ



Qeveria shqiptare me këtë rast tregoi se ishte kundër nxitjes së grindjeve dhe armiqësisë me popujt fqinjë. Në një intervistë që i dha në Gjenevë, më 1 shtator 1924, korrespondentit të gazetës greke «Politika», F. Noli theksoi nevojën e bashkëpunimit midis dy vendeve, bashkëpunim që mund të vendosej «me respektimin e të drejtave të të dy palëve». Duke prekur problemin e pakicave, F. Noli tha se: «pakicat kombëtare, si përtej e përkëtej kufirit, duhet të jenë jo si një pengim, por si një lidhje dhe si një urë për marrëveshje midis nesh».

Në fund të shtatorit 1924 F. Noli mori fjalën përpara këshillit të Lidhjes së Kombeve dhe dënoi qëndrimin e komisionit mikst (të ngarkuar me shkëmbimin e popullsive), i cili bënte punën e shovinistëve grekë, duke përfshirë në shkëmbim edhe shqiptarët çamë që banonin në Greqi. F. Noli kërkoi që këshilli të ndërmjetësonte pranë qeverisë së Athinës për ta përjashtuar nga shkëmbimi gjithë krahinën e banuar nga shqiptarët. Por këshilli nuk mori asnjë vendim dhe e shtyu shqyrtimin e kësaj çështjeje për një kohë të pacaktuar.

Në sesionin e Lidhjes së Kombeve qeveria shqiptare pati rast të shprehte pikëpamjen e saj edhe në lidhje me çështjen e çarmatimit e të arbitrazhit, për zgjidhjen paqësore të mosmarrëveshjeve ndërkombëtare. Me këtë rast përfaqësuesi i Shqipërisë kritikoi Lidhjen e Kombeve, të cilën politikanët e shteteve të mëdha e kishin shndërruar në një tribunë fjalësh të kota mbi «paqen», «barazinë» e «vëllazërinë» dhe demaskoi fuqitë imperialiste për politikën e tyre mashtruese ndaj popujve që kërkonin paqe. «Aspiratat për paqe i kemi kudo, — deklaronte F. Noli, — dhe kjo s'ka asnjë dyshim. Përndryshe ne nuk do të kishim as komedinë e flluskave dhe superflluskave të paqes. Dhe pikërisht sepse popujt e duan paqen, burrat e shtetit, politikanët u dhurojnë atyre kohëpaskohe flluska sigurimi dhe superflluska reparacionesh».

Këto fjalë të F. Nolit në Asamblenë e Lidhjes së Kombeve, në praninë e përfaqësuesve të Fuqive të Mëdha, ishin një akt i madh guximi politik. Kritikat e ashpra të F. Nolit ndaj këtij forumi ndërkombëtar shprehnin dëshpërimin për atë që Lidhja e Kombeve nuk kishte bërë në interes të paqes dhe sidomos të mbrojtjes së kombeve të vegjël e të dobët nga më të mëdhenjtë e më të fortët. Por, nga ana tjetër, F. Noli shpresonte se Lidhja e Kombeve mund të qëndronte mbi fuqitë. Me këto iluzione ai u nis për në Gjenevë të kërkonte nga Lidhja edhe një hua për Shqipërinë prej 100 milionë frangash ari. Duke

ia drejtuar këtë kërkesë një forumi ndërkombëtar dhe jo ndonjërës prej fuqive të huaja, Fan Noli përpiqej me çdo mënyrë të ruante pavarësinë e shtetit shqiptar dhe të mos e komprometonte atë me kushtet skllavëruese të ndihmës së kësaj apo asaj fuqie.

Por Lidhja e Kombeve iu përgjigj negativisht kërkesës për hua financiare të qeverisë shqiptare. Kjo përgjigje ishte shprehje e qëndrimit armiqësor të fuqive të huaja reaksionare ndaj Revolucionit të Qershorit 1924 dhe ndaj qeverisë së Fan Nolit, që ishte pjella e tij.

**Qëndrimi armiqësor i fuqive ndaj qeverisë së Fan Nolit**

Fitorja e Revolucionit Demokratik Borgjez në Shqipëri u arrit në rrethana ndërkombëtare jo të favorshme për të. Po fillonte stabilizimi i pjesshëm e i përkohshëm i kapitalizmit, lëvizja revolucionare në Evropë dhe në Ballkan ishte në zbaticë, fuqitë imperialiste dhe qeveritë reaksionare të shteteve ballkanike ishin hedhur në sulm kundër lëvizjes punëtore dhe demokratike në vendet e tyre duke i hequr kështu revolucionit në Shqipëri mbështetjen që do të kishte nga kjo lëvizje.

Qeveria e F. Nolit u përpoq qysh në ditët e para të ardhjes në fuqi, të forconte pozitat e saj ndërkombëtare. Si qeveri e dalë jo nga zgjedhje të zakonshme parlamentare, por nga një revolucion, ajo kishte nevojë të njihej nga qeveritë e vendeve me të cilat shteti shqiptar kishte marrëdhënie diplomatike, dhe, në radhë të parë, nga qeveritë e Fuqive të Mëdha dhe nga ato të vendeve fqinjë ballkanike. Por asnjëra prej tyre nuk e miratoi kërkesën e qeverisë së re të Tiranës për ta njohur dhe për të vendosur me të marrëdhënie diplomatike.

ShBA shpresonin se qeveria e Fan Nolit do të mbante një qëndrim proamerikan në çështjen e koncesioneve, ashtu siç kishte vepruar opozita para kryengritjes. Në bisedim me përfaqësuesit e legatës italiane, ministri amerikan në Tiranë deklaroi se kishte ndërmend të përfitonte nga çështja e njohjes për të marrë nga qeveria shqiptare sigurime me shkrim rreth politikës së dyerve të hapura. Ishte fjala për t'i siguruar shoqërisë amerikane «Standard Oil» shfrytëzimin e pasurive vajgurore të Shqipërisë. Megjithatë, ShBA nuk e njohën qeverinë e Fan Nolit, qëndrimi i së cilës në fuqi u dukej i pasigurt, për shkak të ndërhyrjeve që përgatiteshin nga jashtë për ta përmbysur.

Anglia, nga ana e saj, e cila te klika zogiste kishte gjetur një mbështetje të fortë për sigurimin e koncesionit vajguror, mbajti një qëndrim armiqësor ndaj qeverisë demokratike të Tiranës. Kjo ishte arsyeja themelore që Foreijn Ofisi (Ministria e Punëve të Jashtme e Anglisë), i hodhi poshtë përçapjet që ishin bërë në Londër nga pala shqiptare për njohjen e qeverisë së re. Duke e maskuar arsyen e vërtetë të qëndrimit të tij, Foreijn Ofisi i shkruante të dërguarit anglez me punë në Durrës: «Meqenëse qeveria e tanishme shqiptare ka ardhur në fuqi me forcë, Foreijn Ofisi nuk ka ndërmend të largohet nga qëndrimi i tij tradicional në rastet e këtij lloji».

Përsa i përket qeverisë së Romës, në fillim u duk se ajo nuk do të mbante ndaj qeverisë së Fan Nolit po atë qëndrim që mbajti qeveria angleze dhe veçanërisht ajo jugosllave, e cila jo vetëm mori në mbrojtje Zogun dhe pasuesit e tij të strehuar në Jugosllavi, por u tregua edhe e gatshme t'i përkrahte ata me çdo mjet për t'i kthyer në Shqipëri. Edhe qeveria fashiste italiane ndoqi shumë shpejt rrugën e shteteve të tjerë. Ajo iu përgjegj negativisht jo vetëm kërkesës së qeverisë demokratike të Tiranës për njohje, por edhe kërkesës për t'i dhënë Shqipërisë armatime që të ishte në gjendje të mbrohej nga politika armiqësore e Jugosllavisë. Qeveria e Musolinit e arsyetonte qëndrimin e saj me atë se donte të respektonte parimin e deklaratës së përbashkët me Jugosllavinë, bërë më 9 qershor 1924 (në ditët kur Revolucioni i Qershorit po triumfonte), sipas së cilës të dy vendet nuk do të «ndërhynin» në zhvillimin e ngjarjeve të brendshme të Shqipërisë. Arsyeja e vërtetë ishte se qeveria e Fan Nolit e hodhi poshtë propozimin e Musolinit, të bërë në fillim të gushtit, për nënshkrimin e një pakti politik skllavërues. Nga ana tjetër, A. Zogu i premtonte udhëheqësit të fashizmit italian, nëpërmjet të dërguarit të tij të posaçëm, se po të kthehej në Shqipëri do të ndiqte një politikë që do ta orientonte shtetin shqiptar drejt Italisë. Qëndrimi i Italisë dhe i Jugosllavisë ndaj qeverisë demokratike të Fan Nolit, u përcaktua, pra, nga interesi që kishin për ta rikthyer në fuqi klikën zogiste, e cila, si shpërblim, do të ishte e gatshme t'i plotësonte kërkesat e tyre lidhur me Shqipërinë. Edhe qeveria e vendit tjetër fqinj, Greqisë, u la fushë të lirë veprimi elementëve kundërrevolucionarë të strehuar atje.

Mbështetja e vetme morale dhe politike e qeverisë demokratike të Tiranës mbetej Bashkimi Sovjetik. Më 28 qershor qeveria e F. Nolit vendosi t'i përgjigjej në mënyrë pozitive propozimit të qeverisë sovjetike, të bërë qysh në

janar 1923, por të lënë mënjanë nga qeveria zogiste, për vendosjen e marrëdhënieve normale diplomatike midis BRSS dhe Shqipërisë. Në fillim të korrikut vendimi iu njoftua qeverisë sovjetike, e cila u shpreh e gatshme për të shkëmbyer përfaqësues diplomatikë. Por ky hap i qeverisë shqiptare, që dëshmonte për politikën e saj të pavarur dhe të drejtë në marrëdhëniet ndërkombëtare, shkakoi një valë zemërimi në shtypin reaksionar të Perëndimit dhe në atë Ballkanik. Raporte alarmuese filluan t'i vinin Ministrisë së Jashtme në Tiranë nga legatat shqiptare në Londër, Paris e gjetkë. Ato njoftonin se me rastin e vendosjes së afërt të marrëdhënieve diplomatike midis BRSS dhe Shqipërisë, shtypi reaksionar kishte filluar një fushatë të vërtetë kundër Shqipërisë, duke e akuzuar se po kthehej në «një qendër bolshevike për nxitjen e trazirave në Ballkan».

**Gjallërimi i reaksionit të brendshëm**

Qëndrimi armiqësor i reaksionit ndërkombëtar ndaj qeverisë demokratike i dha kurajo e shpresë reaksionit të brendshëm dhe Ahmet Zogut e përkrahësve të tij, që ishin arratisur jashtë shtetit. Reaksioni i brendshëm filloi të aktivizohej veçanërisht atëherë, kur me largimin e F. Nolit e të L. Gurakuqit në Gjenevë, pushteti u përqëndrua në duart e elementëve konservatorë, të S. Pecit, S. Delvinës etj., të cilët filluan ta pengonin me të gjitha mënyrat zhvillimin e mëtejshëm të lëvizjes revolucionare. R. Shala dhe K. Qafëzezi, me rastin e mitingut të madh antifeudal që u zhvillua në fund të gushtit në Berat, u dhanë urdhër prefekturave që të dërgonin në gjyqin ushtarak të gjithë ata që vazhdonin të bënin agjitacion «kundër të drejtës së pronës». «Kabineti, — shkruanin ata, — programin e shpallur do ta zbatojë vetë me mënyrat ligjore dhe me veglat e saj zyrtare. . . Liria dhe prona personale, me që është e garantueme, ne, komandantët e Revolucionit, ndalojmë gjithë guximet e paligjëshme dhe gjithë veprat që cënojnë lirinë dhe qetësinë». Kështu, përkrahësit e reformave filluan të ndiqeshin si «bolshevikë të rrezikshëm». Kjo fushatë nxitej në mënyrë sistematike nga përfaqësuesi anglez Aires, i cili vazhdoi të qëndronte në Shqipëri. Ky, siç deklaronte më vonë F. Noli, i bindi të gjithë rrotull tij «se reformat agrare ishin një novacion i rrezikshëm bolshevik». Anëtarët konservatorë të qeverisë jo vetëm që ndaluan lëvizjen e masave popullore kundër çi-

fligarëve, por u erdhën në ndihmë bejlerëve të Beratit që të organizoheshin dhe të formonin një grup politik lokal, «Partinë liberale», për të mbrojtur më me sukses interesat e tyre.

Krahas luftës kundër lëvizjes revolucionare, me nismën e elementëve konservatorë, gjatë shtatorit qeveria mori një varg vendimesh që mbronin drejtpërdrejt interesat e çifligarëve. Në kundërshtim me premtimin që kishte bërë për të pakësuar taksat, më 10 shtator ajo e vendosi përsëri tagrin doganor mbi drithin e importuar nga jashtë, që në pragun e kryengritjes qeveria e Sh. Vërlacit e kishte pezulluar. Si pasojë u ngrit shumë çmimi bukës dhe njëkohësisht të ardhurat e çifligarëve që kishin depozita të mëdha drithi. Po atë ditë qeveria i lejonte të arratisurit jashtë shtetit të hynin në Shqipëri.

Një javë më vonë, më 17 shtator, qeveria mori një vendim tjetër, sipas të cilit nga të ardhurat e çifligjeve të sekuestruara, djemve të të arratisurve që vazhduan «studimet» jashtë do t'u jepeshin nga 5000 fr. ari në vit. Ajo e anuloi edhe urdhrin që kishte dhënë në fillim për ndërtimin e tregut të ri në lagjen Bishanakë të Fierit, sepse ky urdhër cenonte interesat e çifligarëve Vrionas të cilët kërkonin ta mbanin tregun atje ku ishte, në tokën e tyre.

Kalimin e qeverisë nga e djathta dhe ngathtësinë e demokratëve radikalë e shfrytëzoi reaksioni çifligar për t'u hedhur në luftë të hapur kundër lëvizjes demokratike dhe për të organizuar banda të armatosura. Këto banda filluan të përdornin terrorin kundër elementëve revolucionarë. Në Fier, Vrionasit vranë Sif Çukën dhe Sotir Barjen, të cilët kishin guxuar të ngriheshin kundër interesave të tyre. Më me energji akoma vepronin krerët e reaksionit si Ahmet Zogu, i arratisur në Jugosllavi dhe Myfit Libohova e Koço Kota, të arratisur në Greqi. Ata patën përkrahjen e plotë të qeverive të këtyre vendeve për të organizuar ndërhyrjen kundërrevolucionare në Shqipëri. Udhëheqësi i reaksionit A. Zogu, i ndihmuar nga Ceno Kryeziu, po grumbullonte në Jugosllavi mercenarë, të cilët i paguante me të holla dhe i pajiste me armët që i jepte qeveria jugosllave.

Për të lehtësuar punën e reaksionit të brendshëm, qeveria jugosllave organizoi në veri një provokacion të rëndë. Trupat jugosllave më 24 shtator sulmuan dhe pushtuan vise të Kelmendit dhe të Vermoshit. Reaksionarët brenda vendit, të inkurajuar, shkuan më tej në veprimtarinë e tyre. Ata e shtrinë shpejt ndikimin e vet në radhët e oficerëve madhorë me tendenca konservatore për të përmbysur qeverinë e F. Nolit. Më 16 tetor, dy ditë pasi kryeministri ishte

kthyer nga Gjeneva, në një mbledhje të fshehtë të përfaqësuesve të rretheve ushtarake u vendos të rrëzohej qeveria dhe të zëvendësohej me një qeveri ushtarake. Komisioni i ngarkuar nga mbledhja kërkoi nga qeveria të jepte dorëheqjen, por F. Noli e hodhi poshtë kërkesën, duke deklaruar se qeveria ishte formuar njëzëri nga opinioni publik shqiptar dhe kishte marrë përgjegjësinë përpara popullit. Për këtë ajo nuk mendonte të jepte dorëheqjen pa u bërë zgjedhjet dhe pa u mbledhur parlamenti. Dhe zgjedhjet parlamentare, sipas kryeministrit, duhej të bëheshin pasi të shpallej reforma agrare, e cila do t'u siguronte demokratëve mbështetjen e masës së fshatarësisë.

Për ta zhvilluar më me sukses luftën kundër qeverisë, klika ushtarake kishte formuar qysh më 2 tetor Partinë Nacional-Demokrate ku u grumbulluan elementët konservatorë, kundërshtarë të reformave dhe bashkëpunëtorë të çifligarëve. Po atë muaj u formua edhe Partia Radikal-Demokrate ku bënte pjesë kryesisht opozita demokratike e pararevolucionit. Por klika ushtarake, me të cilën ishin bashkuar Sotir Peci e Sulejman Delvina, kishte marrë tanimë iniciativën në duart e saj. Me qëllim që ta detyronte qeverinë të pranonte propozimin për shpalljen e menjëhershme të zgjedhjeve parlamentare, klika përdori si argument faktin se më 23 nëntor merrte fund funksioni i S. Pecit si anëtar i Këshillit të Lartë dhe se, në bazë të ligjit, Këshilli i ri duhej të zgjidhej nga parlamenti. Pasi F. Noli, i kërcënuar, u detyrua më në fund të pranonte, dekreti i zgjedhjeve u shpall më 14 nëntor 1924.

Kështu, ndërsa vendit po i kanosej gjithnjë e më tepër rreziku i ndërhyrjes së jashtme dhe vëmendja duhej përqëndruar në organizimin e mbrojtjes së fitoreve të revolucionit, forcat demokratike u morën me fushatën e zgjedhjeve.

Por tani, jo vetëm Partia Nacional-Demokrate por edhe pjesa më e madhe e Partisë Radikal-Demokrate, duke u ndodhur nën presionin e reaksionit të jashtëm e të brendshëm, nuk luftonte më për idealet antifeudale të revolucionit të shpallura në programin qeveritar. Shumë shpejt këto parti e demaskuan veten përpara masave popullore. Gazeta «Drita» shkruante ato ditë se partitë e ashtuquajtura demokrate kishin hyrë në marrëveshje me «dyert e mëdha» të Shqipërisë dhe se më tutje këto parti do të shndërroheshin në parti feudale, të cilat duheshin rrëzuar me një kryengritje tjetër. Kongresi i jashtëzakonshëm i «Bashkimit» që u mblodh në nëntor 1924 mori vendim që në zgjedhje të mos solidarizohej me asnjërën nga këto parti.

Masat popullore kishin nevojë për një parti të re që të mbronte interesat e tyre. Parulla e hedhur nga gazeta «Dielli» qysh në tetor 1924 për krijimin e «një partie bujqish, punëtorësh dhe intelektualësh të vërtetë» që duhej të kishin në zemër përparimin dhe interesat e përgjithshme, gjeti një truall të përshtatshëm në Shqipëri. «Një pjesë e madhe e popullit, — shkruante gazeta «Shqiptari i Amerikës» më 13 dhjetor 1924, — përkëdhel mendimin për të dërguar në parlament përfaqësues bujq dhe punëtorë, duke menduar që kështu do të mund t'u besojë mbrojtjen e interesave të veta më efektivisht». Por partia e re nuk u krijua. Fushata e zgjedhjeve u ndërpre nga ndërhyrja e forcave kundërrevolucionare jugosllave e zogiste.

**Ndërhyrja e huaj në Shqipëri. Shtypja e revolucionit**

Qeveria e F. Nolit, ndonëse në politikën e brendshme po largohej gjithnjë e më shumë nga realizimi i programit të saj demokratik, në politikën e saj të jashtme mbajti një qëndrim antiimperialist. Ajo nuk e miratoi traktatin tregtar të përfunduar në janar 1924 midis A. Zogut dhe Italisë, nuk e pranoi dhënien e koncesioneve me karakter të hapur grabitqar siç kërkonin shoqëritë e vendeve imperialiste amerikane, angleze etj., i kundërshtoi me vendosmëri pretendimet shoviniste jugosllave e greke mbi territorin e Shqipërisë.

Duke mos mundur ta detyronin të hiqte dorë nga kjo politikë, imperialistët anglezë e amerikanë dhe qeveritë reaksionare të Beogradit dhe Athinës vendosën ta rrëzonin qeverinë e F. Nolit me anën e forcës dhe të shtypnin revolucionin. Punën kryesore për organizimin e ndërhyrjes së armatosur e mori përsipër ta kryente qeveria jugosllave, e cila, nuk mund të pajtohej, përveç të tjerave, me qëndrimin dashamirës që mbante qeveria e F. Nolit ndaj të mërguarve politikë kosovarë, boshnjakë, maqedonas dhe malazezë që ishin arratisur nga Jugosllavia dhe ishin strehuar në Shqipëri. Në një kohë kur në Jugosllavi për shkak të rezistencës së kombeve të ndryshme kundër politikës shtypëse të qeverisë së Beogradit, sundimi i borgjezisë serbe nuk ishte përforcuar mirë, N. Pashiqi kishte frikë se mos nën ndikimin e revolucionit shqiptar merrte hov lëvizja çlirimtare në Kosovë, e udhëhequr nga Shote e Azem Galica me shokë, dhe shqiptarët shërbenin si hallkë ndërlidhëse midis boshnjakëve, kroatëve dhe maqedonasve, të cilët ishin kundërshtarë të qeverisë jugosllave.



Shote dhe Azem Galica

Më 26 nëntor qeveria e Pashiqit u drejtoi një notë fuqive imperialiste kundër ardhjes së afërt në Tiranë të përfaqësisë sovjetike. Në fillim të dhjetorit, në Romë u bë takimi midis Benito Musolinit dhe ministrit të Jashtëm jugosllav Ninçiç, ku të dy palët, në vazhdim të deklaratës së tyre të qershorit 1924, pohuan përsëri se do të mbanin ndaj Shqipërisë një qëndrim të përbashkët dhe se gjoja nuk do të ndërhynin në punët e saj të brendshme. Me këtë deklaratë të re qeveria e Beogradit donte të fshihte planin e sulmit të saj ndaj Shqipërisë jo vetëm përpara opinionit publik ndërkombëtar por edhe përpara vetë qeverisë italiane, e cila ishte për kthimin e Zogut në Tiranë por jo me ndihmën e Jugosllavisë, rivales së saj.

Përgatitja e ndërhyrjes jugosllave u shoqërua nga një fushatë sistematike e shtypit reaksionar të huaj dhe sido-

mos e shtypit jugosllav e grek, i cili akuzonte qeverinë e Fan Nolit si «agjenturë të Moskës» dhe Shqipërinë si «fole të komunizmit».

Qeveria jugosllave mobilizoi gjatë kufirit me Shqipërinë forca prej disa mijëra vetësh, ushtarë të rregullt, rezervistë, bjellogardistë rusë të strehuar në Jugosllavi dhe mercenarë të rekrutuar nga A. Zogu dhe C. Kryeziu. Nga ana tjetër, shoqëria monopoliste vajgurore angleze Anglo-Persian vuri në dispozicion të A. Zogut shumën prej 50 mijë stërlinash si paradhënie për të siguruar përfundimisht koncesionin e vajgurit pas kthimit të tij në Shqipëri.

Qeveria shqiptare i tërhoqi disa herë vëmendjen qeverisë jugosllave mbi përgatitjet që bënte ajo për agresionin kundër shtetit shqiptar, por pa ndonjë frut. Kështu, më 10 dhjetor, bjellogardistët rusë sulmuan Lumën për të gozhduar në vend qysh në fillim forcat e udhëhequra nga B. Curri. Më 14 dhjetor mercenarët e M. Libohovës dhe K. Kotës, të nisur nga Greqia, sulmuan në kufi, i pari në drejtim të Gjirokastrës, i dyti në drejtim të Korçës. Të nesërmen u sulmuan Peshkopia dhe qendra të ndryshme në zonën e Shkodrës. Menjëherë ngritën krye bandat reaksionare brenda vendit në Lumë e Mat, të cilat sulmuan forcat qeveritare.

Lajmi i ndërhyrjes së huaj ngjalli protesta energjike nga ana e popullit, organizatave demokratike dhe qeverisë. Më 18 dhjetor Fan Noli kërkoi nga qeveritë angleze, franceze dhe italiane si edhe nga Lidhja e Kombeve që të ndërhynin pranë qeverisë jugosllave për t'i dhënë fund agresionit. Por fuqitë imperialiste, që ishin organizatoret e ndërhyrjes, nuk u përgjigjën. Edhe Lidhja e Kombeve nuk mori asnjë masë për të mbrojtur një anëtar të vetin nga sulmi i një anëtari tjetër, siç e kërkonte statuti i saj.

Në këto çaste të vështira arriti në Shqipëri përfaqësuesi diplomatik sovjetik, sipas marrëveshjes së përfunduar qysh më parë midis qeverisë sovjetike dhe asaj shqiptare. Por qeveria e Fan Nolit jetonte ditët e fundit të saj. Nën presionin e rretheve reaksionare të vendit dhe të përfaqësive të huaja, sidomos të legatës angleze, ajo e njoftoi qeverinë sovjetike se kishte vendosur ta shtynte për më vonë shkëmbimin e përfaqësuesve diplomatikë midis dy shteteve, «për të mos u dhënë një armë në dorë reaksionarëve». Përfaqësuesi sovjetik u detyrua të largohej nga Shqipëria.

Kjo masë nuk e lehtësoi gjendjen e vështirë të qeverisë shqiptare. Agresorët vazhdonin përparimin në tokën shqiptare. Populli kërkoi armë për të mbrojtur revolucionin,

por qeveria nuk bëri gjë për ta mobilizuar e për ta organizuar atë në luftë. Ministri i Luftës K. Qafëzezi, megjithëse ishte informuar me kohë për planet agresive të Beogradit, nuk kishte marrë asnjë masë mbrojtjeje kundër agresionit. Oficerët zogistë dhe sidomos kryetari i shtatmadhorisë Bajram Fevziu, e sabotuan me të gjitha mënyrat organizimin e mbrojtjes. Dekreti i mobilizimit u shpall me vonesë. Nuk u caktua asnjeri si komandant i operacionit. Në çastet vendimtare për fatin e vendit, në Shkodër u bënë transferime të papërligjura oficerësh dhe u liruan rezervistët. Vullnetarët vlonjatë që kishin ardhur në Tiranë nuk u çuan në luftë.

Më 16 dhjetor pas një luftimi të ashpër ra Peshkopia. Me pretekstin se mos rrezikohej gjoja krahu i majtë i frontit në anën e Krujës, shtatmadhoria gozhdoi në Gollobordë trupat qeveritare dhe vullnetarët e ardhur nga Korça dhe Elbasani, rreth 2000 vetë. Gjithashtu, në kundërshtim me kërkesën e oficerëve, ajo nuk i lejoi ata të sulmonin A. Zogun që sapo kishte hyrë në Peshkopi.

Çorganizimi i trupave qeveritare u lejoi forcave reaksionare të përparonin me shpejtësi në tokën shqiptare. Në luftimet me forcat jugosllave dhe mercenarët e A. Zogut morën pjesë me nismën e tyre, repartet qeveritare që u ndodhën në Muriqan, Vukpala (Shkodër), Kukës, Gurabardhë, Mat dhe Priskë (Tiranë). Sipas urdhrit të K. Qafëzezit, u lëshuan pa luftë Tirana dhe Elbasani. Më 24 dhjetor trupat kundërrevolucionare hynë në Tiranë dhe brenda një kohe të shkurtër pushtuan pjesën tjetër të Shqipërisë, me përjashtim të disa zonave malore, ku popullsia e vazhdoi qëndresën me armë dhe për disa muaj.

Qeveria e F. Nolit u përmbys. Ministrat dhe qindra luftëtarë antizogistë u arratisën jashtë vendit. Forcat e bashkuara të reaksionit të huaj dhe atij shqiptar, e shtypën Revolucionin e Qershorit. Në Shqipëri u vendos regjimi reaksionar i A. Zogut dhe u zhduk një bazë e rëndësishme e lëvizjes çlirimtare dhe revolucionare në Ballkan. «Kthesa kundërrevolucionare e Ahmet Zogut në Shqipëri, — shkruante Gjergj Dimitrovi në korrik 1925, — e kryer me ndihmën e Jugosllavisë dhe me forcat e saj të armatosura, zgjeroi frontin e reaksionit ballkanik deri në detin Adriatik, privoi popullin maqedonas nga një bazë e luftës çlirimtare dhe lëvizjen revolucionare në Ballkan nga njërën prej bazave të saj».

**Shkaqet e shtypjes së revolucionit dhe rëndësia historike e tij**

Revolucioni Demokratiko-Borgjez i Qershorit 1924 u shtyp, sikurse ka thënë shoku Enver Hoxha, nga «mungesa e drejtimit dhe e organizimit të shëndoshë të forcave demokratike revolucionare»[1]. Këto forca nuk vepruan më të bashkuara si gjatë kryengritjes së armatosur; për mungesë të përvojës së duhur revolucionare, ato nuk arritën të shkriheshin në një organizatë të vetme dhe, me forcat e tyre të bashkuara, të ushtronin një ndikim vendimtar në zhvillimin e ngjarjeve, të luftonin me vendosmëri si çifligarët ashtu edhe bashkudhëtarët e përkohshëm të revolucionit, të cilët kaluan në anën e armiqve të demokracisë shqiptare.

Revolucioni u shtyp, së dyti, nga mungesa e një qeverie revolucionare në kuptimin e vërtetë të fjalës, qeveri e cila të kapej fort pas programit demokratik antifeudal të shpallur më 19 qershor 1924 dhe të luftonte deri në fund për zbatimin e tij. Qëndrimi i lëkundshëm, i pavendosur, i udhëheqësve demokratë të revolucionit, bëri që masat e gjëra të popullit të shkëputeshin prej tyre. Vetë F. Noli do të deklaronte pak më vonë se ardhja e tij në fuqi shkaktoi zemërimin e aristokracisë së tokës, por duke mos i goditur ata, ai humbi mbështetjen e masave fshatare.

Qeveria demokratike nuk tregoi vigjilencën e duhur as ndaj armiqve të jashtëm. Kryetari i saj kishte iluzione veçanërisht ndaj Lidhjes së Kombeve, e cila sipas tij do të ndërhynte për të ndaluar një sulm të huaj. Kur u kthye nga Gjeneva, ku ishte diskutuar pakti i arbitrazhit, Fan Noli do të pohonte se «situata e jashtme e Shqipërisë u mirësua shumë... Pas këtij pakti një invazion i huaj për çfarëdo shkak është i pamundur».

Revolucioni u shtyp, së treti, për mungesën e një ushtrie revolucionare, e cila do të luftonte deri në fund për vendosjen e demokracisë dhe për ruajtjen e vendit nga çdo agresion i jashtëm. Ushtria ekzistuese nuk ishte në duart e elementëve demokratë revolucionarë, por në ato të R. Shalës e K. Qafëzezit, të të ashtuquajturve «komandantë të Revolucionit», të cilët, duke anuar vetë nga e djathta nuk e pastruan atë nga oficerët e mëparshëm zogistë e armiq të çfarëdolloji dhe ngjallën kështu në radhët e ushtrisë indisiplinimin dhe përçarjen.

Dobësitë e mësipërme u dukën menjëherë në kohën e ndërhyrjes së huaj, që ishte faktori kryesor i rrëzimit të

---

1) Enver Hoxha. *Vepra,* vëll. 15, f. 51.

qeverisë demokratike dhe i fitores së forcave kundërrevolucionare të kryesuara nga Ahmet Zogu. Ndërhyrja e huaj u organizua dhe u krye në rrethana të përshtatshme për ta, në një kohë kur lëvizja revolucionare në Ballkan dhe në Itali kishte pësuar një rënie të ndieshme, kurse forcat demokratike popullore shqiptare të paorganizuara, të përçara e pa një udhëheqje revolucionare nuk ishin në gjendje t'i bënin ballë agresionit.

Megjithëse u shtyp, Revolucioni i Qershorit pati një rëndësi të madhe historike si një lëvizje e gjerë popullore që për herë të parë në shkallë kombëtare u hodh në sulm kundër reaksionit çifligar dhe luftoi për zhdukjen e mbeturinave feudale në jetën ekonomike dhe politike të shoqërisë shqiptare dhe për zhvillimin e shpejtë demokratik të saj.

Duke sjellë në fuqi qeverinë demokratike të Fan Nolit që ishte në atë kohë qeveria më përparimtare në Ballkan, Revolucioni i Qershorit e shndërroi Shqipërinë, për një periudhë prej 6 muajsh, në një vatër të lëvizjes çlirimtare të popujve të shtypur nga borgjezia serbomadhe e Jugosllavisë.

Revolucioni i Qershorit ishte për popullin shqiptar një shkollë politike me rëndësi të madhe; ai tregoi se sa ngushtë ishte i lidhur reaksioni i brendshëm me imperializmin dhe anasjelltas dhe se ky reaksion nuk mund të luftohej me sukses pa luftuar në të njëjtën kohë edhe imperializmin. Demokratët revolucionarë shqiptarë kuptuan, nga ana e tyre, se lufta kundër reaksionit të brendshëm e të jashtëm nuk mund të kishte rezultate pozitive pa pasur edhe një udhëheqje revolucionare konsekuente.

Gjatë Revolucionit të Qershorit u vendosën lidhje miqësore midis demokratëve revolucionarë shqiptarë dhe revolucionarëve të vendeve ballkanike që gjetën strehim në Shqipëri. Këto lidhje, që bazoheshin në luftën e përbashkët për përparim kundër reaksionit, vazhduan dhe u forcuan kur këta demokratë revolucionarë, me kthimin e A. Zogut në Shqipëri, u larguan jashtë atdheut. Ata u mirëpritën në gjirin e lëvizjes demokratike revolucionare dhe komuniste të Ballkanit e Evropës. Një pjesë e mirë e tyre, me Ali Kelmendin në krye, shkoi menjëherë në Bashkimin Sovjetik për t'u pajisur me ideologjinë marksiste-leniniste. Ata e kishin kuptuar tanimë nevojën e lidhjes së luftës së tyre me lëvizjen antiimperialiste të popujve të shtypur dhe me atë revolucionare të proletariatit të Bashkimit Sovjetik dhe të vendeve të tjera.

# KREU V

# REPUBLIKA ZOGISTE NË VITET 1925-1928

## 1. VENDOSJA E REGJIMIT ZOGIST

Regjimi zogist u vendos në Shqipëri atëherë kur në vendet e mëdha kapitaliste kishte filluar periudha e stabilizimit të përkohshëm dhe të pjesshëm të kapitalizmit.

Në fushën ekonomike ky stabilizim u shpreh në arritjen e nivelit të prodhimit industrial e bujqësor, të nivelit të tregtisë dhe të financave që ekzistonte para Luftës. Në fushën politike stabilizimi ishte pasojë e forcimit të pushtetit politik të borgjezisë, dhe e zbaticës së lëvizjes revolucionare.

Stabilizimi i kapitalizmit përfshiu në përgjithësi edhe vendet ballkanike, por këtu ai ishte akoma më i pjesshëm e më i paqëndrueshëm. Gjatë kësaj periudhe ekonomia kombëtare e këtyre vendeve njohu një farë zhvillimi, u forcua valuta, u ekuilibrua deri diku buxheti shtetëror, përveç të tjerave, edhe nga kreditë që u morën nga jashtë.

Stabilizimi në vendet ballkanike u arrit nëpërmjet një shfrytëzimi të egër të klasës punëtore dhe të fshatarësisë punonjëse. Çështja fshatare dhe ajo kombëtare nuk u zgjidhën. Kjo bëri që në Ballkan të acaroheshin kontradiktat dhe të ishte i pasigurtë sundimi i borgjezisë, e cila, për të ruajtur pushtetin, kaloi në metodat fashiste të qeverisjes.

Stabilizimi i kapitalizmit në vendet e mëdha dhe në Ballkan ushtroi në Shqipërinë e prapambetur ekonomikisht ndikimin e vet.

Forcimi i pushtetit të reaksionit dhe zbatica e lëvizjes revolucionare u shprehën këtu në shtypjen e revolucionit demokratiko-borgjez dhe në vendosjen e pushtetit reaksionar të A. Zogut dhe klikës së tij.

**Shpallja e Republikës**

Me pushtimin e Tiranës nga ana e forcave kundërrevolucionare, A. Zogu, për të krijuar përshtypjen e rivendosjes së «ligjshmërisë» dhe të institucioneve «legale», solli formalisht në pushtet kabinetin e Iljas Vrionit, që ishte përmbysur nga kryengritja e qershorit. Për këtë arsye kundërrevolucionarët fitoren e tyre e quajtën «Triumf i legalitetit». Në të vërtetë u vendos diktatura ushtarake e A. Zogut, i cili ishte komandant i forcave të armatosura kundërrevolucionare. Qysh më 27 dhjetor në gjithë vendin u shpall shtetrrethimi. Të gjitha prefekturat u vunë nën urdhrat e komandantëve të operacionit. A. Zogu mori masa të shpejta për të zhdukur ato institucione që mund të ishin pengesë për forcimin e pushtetit të tij. Ai i shpërndau klubet dhe organizatat demokratike. Çdo organizatë e re politike ose kulturore mund të krijohej vetëm me lejen e Ministrisë së Punëve të Brendshme dhe duhej të ishte nën kontrollin e saj. Liria e shtypit dhe e fjalës u hoq dhe u vu censura mbi shtypin,. mbi botimet e huaja që hynin në Shqipëri dhe mbi letërkëmbimin privat. Një komision parlamentar u ngarkua për hetimin e veprimtarisë revolucionare të asamblistëve dhe ndjekjen ligjore të tyre. Në radhë të parë u vunë në shënjë aktivistët demokratë, të cilët iu nënshtruan dënimeve e persekutimeve të egra.

Hapat e parë të Zogut për riorganizimin e pushtetit të tij ishin shpërndarja e ushtrisë kombëtare shqiptare, një pjesë e mirë e së cilës kishte marrë pjesë aktive në Revolucionin e Qershorit dhe krijimi në vend të saj i milicisë mercenare, mbyllja e Ministrisë së Luftës, e cila u zëvendësua me komandën e përgjithshme të forcave të armatosura dhe mbyllja e Ministrisë së Arsimit, masë kjo e drejtuar kundër arsimtarëve, të cilët, në shumicën e tyre ishin bashkuar me lëvizjen revolucionare. Më 6 janar 1926, A. Zogu formoi qeverinë e re të kryesuar prej tij dhe të përbërë nga udhëheqësit e tjerë të kundërrevolucionit, Myfit Bej Libohovës, Koço Kotës etj.

Klika zogiste shpejtoi ta zgjidhte çështjen e regjimit

politik dhe të maskonte diktaturën e vet duke i vënë asaj një bazë kushtetore. Por A. Zogu e dinte fare mirë se nuk gëzonte as simpatinë më të vogël në popull dhe prandaj caktimin e regjimit nuk e bëri me anë të një asambleje kushtetuese të zgjedhur rishtazi nga populli. Për këtë qëllim u përdorën mbeturinat e Asamblesë Kushtetuese të zgjedhur në fund të vitit 1923, të cilat përfaqësonin shtresat më reaksionare të vendit, që kishin marrë pjesë aktive në kundërrevolucion. Kjo përputhej edhe me parullën e rivendosjes së «legalitetit», që u hodh me ardhjen në fuqi të kësaj klike. Zogu e shpalli veten mbrojtësin besnik të interesave të tyre dhe të reaksionit ballkanik e imperialist, që e kishte sjellë në fuqi. Më 19 janar 1925 në fjalimin e tij, përpara mbeturinave të Asamblesë Kushtetuese, duke e paraqitur me qëllim lëvizjen e 1924-ës si një lëvizje komuniste, ai doli me flamurin e antikomunizmit dhe bëri thirrje për luftë kundër «ideve të reja dhe tepër të rrezikshme për shtetin», siç ishin, sipas tij, bolshevizmi. «...Politika e brendshme e qeverisë së sotme, — deklaronte A. Zogu, — ka me qenë një ndjekje e rreptë deri sa kjo ide të zhduket fare prej Shqipnisë». Zogu shpejtoi të siguronte në mënyrë të veçantë klasën e çifligarëve reaksionarë se do të mbronte paprekshmërinë e pronës çifligare dhe do të luftonte kundër ideve të tjera të rrezikshme për ta, siç ishin «zhvillimi dhe liria e bujqve». Ai anuloi menjëherë konfiskimet e kryera nga qeveria demokratike duke ua kthyer çifligarëve pronat e tyre dhe u pagoi shpërblime atyre që ishin dëmtuar gjatë Revolucionit. Nga ana tjetër, ai ndoqi një politikë demagogjike afrimi me elementë të caktuar borgjezë që kishin qenë në opozitë me të dhe, për të qetësuar masat popullore në një kohë kur nuk i kishte forcuar ende mirë pozitat e tij, u shpall kundër monarkisë dhe përkrahës i regjimit republikan parlamentar. Me propozimin e tij, «Asambleja Kushtetuese» shpalli më 21 janar Republikën Shqiptare dhe më 31 janar miratoi nenet e para të statutit duke e zgjedhur A. Zogun President të saj.

Sipas statutit, «Republika Shqiptare» ishte një republikë parlamentare, por Presidenti i republikës ishte njëkohësisht edhe Kryetar i qeverisë. Pushtetin legjislativ formalisht e ushtronte parlamenti, i përbërë prej dy dhomash: prej senatit dhe dhomës së deputetëve. Pushtetin ekzekutiv e kishte në duart e veta presidenti i Republikës. Kompetencat e dhomës së deputetëve, sidomos në fushën legjislative, kufizoheshin së tepërmi; projektligjet e votuara

prej saj i nënshtroheshin si kontrollit të senatit ashtu edhe kontrollit të Presidentit të Republikës.

Deputetët zgjidheshin për çdo 15 mijë frymë një herë në 4 vjet dhe duhej të kishin mbushur moshën 30 vjeç. Senatorët zgjidheshin në çdo 6 vjet dhe duhej të kishin mbushur moshën 40 vjeç. Senati përbëhej nga 18 anëtarë. Sipas statutit, vetëm 12 senatorë (dy të tretat) zgjidheshin; 6 të tjerët (një të tretën) i emëronte Presidenti i Republikës. Zgjedhjet e deputetëve dhe senatorëve bëheshin sipas një sistemi elektoral antidemokratik. Nga e drejta elektorale ishin përjashtuar më tepër se gjysma e banorëve madhorë të vendit (gratë, ushtarët, etj.). Deputeti nuk ishte i detyruar t'u jepte llogari zgjedhësve për veprimtarinë e zhvilluar prej tij në parlament.

Statuti dhe ligji mbi zgjedhjet u hapte rrugën për në dhomën e deputetëve dhe në senat vetëm të pasurve, pronarëve çifligarë, tregtarëve të mëdhenj, industrialistëve dhe agjentëve të tyre.

Me gjithë formën parlamentare, i gjithë pushteti ndodhej në duart e Presidentit të Republikës, i cili zgjidhej një herë në 7 vjet nga dhoma e deputetëve dhe senati. Presidenti i republikës, A. Zogu, gëzonte të drejtën të emëronte e të pushonte, pa propozimin e kërkujt, ministrat, funksionarët e lartë të shtetit, oficerët. Ai lidhte traktate dhe marrëveshje gjithfarësh me shtete të tjera, të cilat duhej të miratoheshin nga të dy dhomat. Presidenti i republikës kishte të drejtën e vetos, domethënë të drejtën të hidhte poshtë çdo ligj ose vendim të dhomës së deputetëve dhe të senatit, kur ky ligj ose vendim nuk përputhej me projektin e paraqitur nga qeveria.

Për të maskuar karakterin reaksionar të republikës, në statut kishte një kapitull që trajtonte të drejtat e qytetarit ku premtohej në mënyrë demagogjike sigurimi i lirive dhe të drejtave të qytetarëve, të cilat nuk u zbatuan asnjëherë. Statuti në të vërtetë i shpallte, por nuk i garantonte të drejtat e qytetarit. Njerëzit që kritikonin veprimtarinë antipopullore dhe antikombëtare të qeverisë arrestoheshin dhe internoheshin. Statuti i Republikës Shqiptare ishte, pra, një statut reaksionar, antipopullor, që shprehte dhe mbronte interesat e shtresave më reaksionare të vendit.

Duke u mbështetur në statutin e ri A. Zogu formoi më 1 shkurt 1925 qeverinë e re, në të cilën morën pjesë përsëri vetëm krerët e kundërrevolucionit, përfaqësuesit e çifligarëve dhe të borgjezisë reaksionare si Myfit Bej Libohova, Ceno Bej Kryeziu, Koço Kota etj.

**Vrasja e L. Gurakuqit dhe B. Currit**

Vendosja e regjimit zogist u shoqërua me çarmatimin e popullsisë dhe me një fushatë terrori të pashembullt kundër të gjithë atyre që dyshoheshin se kishin marrë pjesë drejtpërdrejt ose tërthorazi në lëvizjen demokratike. Gjyqet ushtarake kundërrevolucionare dhanë dënime me vdekje, me burgim e internim.

Kundër krahinave që kishin qenë baza të kryengritjes dhe nuk pranuan t'i nënshtroheshin regjimit reaksionar të A. Zogut, u organizuan operacione ushtarake. Ekspeditat ndëshkimore, të udhëhequra nga Ceno Bej Kryeziu, Muharrem Bajraktari, Abaz Kupi etj. përshkuan me hekur e zjarr viset e pabindura në veri të vendit dhe, në mënyrë të veçantë, Malësinë e Madhe, Shalën, Krasniqen, Kthellën. Terrori zogist përfshiu edhe trevat e Jugut sidomos krahinat e Kurveleshit e të Lumit të Vlorës, ku vepronin bandat e Taf Kaziut, Hysni Demës etj.

Kujdes të veçantë i kushtoi klika zogiste asgjësimit fizik të kundërshtarëve më të rrezikshëm politikë të saj brenda e jashtë vendit. Për këtë qëllim A. Zogu e zgjeroi rrjetin e spiunazhit nën urdhrat e drejtpërdrejta të tij. Kështu, agjentë të paguar nga ai me ndihmën e fashistëve italianë vranë me atentat më 2 mars 1925 në Bari (Itali) patriotin e shquar Luigj Gurakuqin[1]. Njëkohësisht, A. Zogu i forcoi ndjekjet kundër patriotit të paepur demokrat B. Curri, i cili në krye të një çete të armatosur, nuk e kishte pushuar luftën kundër reaksionit zogist edhe pas rënies së qeverisë së F. Nolit. Ndonëse plak e i plagosur rëndë në përpjekjen që u bë me mercenarët zogistë në janar 1925 në Krasniqe, ai qëndroi me armë në dorë gjatë dimrit, në kushte shumë të vështira, në bjeshkët plot dëborë të Dragobisë, duke pritur pranverën, me qëllim që të organizonte përsëri një kryengritje kundër regjimit antipopullor të A. Zogut. Luftën e patriotit plak e përkrahën masat popullore të vendit, sidomos fshatarësia e malësive të Kukësit, Shkodrës dhe Lezhës, e cila u tregua e gatshme të bashkohej me të dhe të hidhej në kryengritje.

Por kushtet për një kryengritje të re ishin shumë të vështira. Lëvizja revolucionare në Shqipëri ishte në rënie e sipër, kurse reaksioni sa vinte po forcohej. Shumica e bajraktarëve dhe e parisë së malësive të veriut ishin vënë në shërbim të A. Zogut. Bandat mercenare ndiqnin vazhdimisht çetat e armatosura antizogiste, të cilat mezi po

1) Vrasësi i L. Gurakuqit, Balto Stambolla, u ekzekutua më 1944 me vendim të gjyqit të Ushtrisë Nacionalçlirimtare si armik i popullit.

u bënin ballë kushteve jashtëzakonisht të vështira të dimrit. Qeveria shpalli shpërblime të mëdha për çdo njoftim mbi lëvizjen e tyre dhe për vrasjen e kundërshtarëve politikë të arratisur. Vetëm për të diktuar vendin ku ndodhej B. Curri qeveria shpalli një shpërblim prej 10 mijë fr. ari, për informatorin.

I shtrënguar nga kushtet e dimrit të ashpër, Bajram Curri e shpërndau pjesën më të madhe të bashkëluftëtarëve, për t'u bashkuar me ta në pranverë. Gjatë muajve shkurt dhe mars ai me pak shokë u strehua në shpellën Gryka e Matinës, në Dragobi. Por nga fundi i marsit forcat qeveritare mundën ta diktonin strehën e tij. Më 29 mars 1925 Gryka e Matinës u rrethua nga forca të shumta mercenarësh. B. Curri dhe shokët e tij, ndonëse të dërrmuar nga uria dhe me këmbët e kalbura nga ngrica, nuk u dorëzuan. Në këtë përleshje të ashpër plaku trim B. Curri ra heroikisht me armë në dorë.

Vrasja e L. Gurakuqit dhe B. Currit, e këtyre udhëheqësve të shquar të revolucionit dhe lëvizjes antizogiste, e privoi lëvizjen demokratike nga dy figura të ndritura e me autoritet që ditën ta edukojnë popullin me idetë demokratike e ta udhëheqin në luftë. Ajo shkaktoi një pikëllim të madh në Shqipëri e në patriotët e mërgimit.

Reaksioni zogist me anë të likuidimit fizik të tyre deshi të godiste rëndë lëvizjen revolucionare. Por populli i bëri ata të pavdekshëm me këngët e tij dhe sidomos me luftën e vet që nuk pushoi asnjëherë.

F. Noli u kushtoi atyre elegji të bukura, në të cilat L. Gurakuqin e quan «Vigan liberator», ndërsa plakun revolucionar B. Currin «trim, tribun të vegjëlisë», «tmerr panik të mizorisë».

Qëndresa kundër qeverisë së A. Zogut vazhdoi brenda e jashtë vendit edhe pas vrasjes së dy prej udhëheqësve demokratë të saj. Nuk ishte e rastit që pikërisht në këtë kohë Fan S. Noli bashkë me revolucionarë të tjerë në mërgim krijuan organizatën e tyre revolucionare (KONARE) për vazhdimin e luftës kundër reaksionit zogist e imperializmit, ndërsa masat popullore të fshatit e qytetit kryen një sërë veprimesh antizogiste. Kjo dëshmonte se qëndresa popullore nuk mund të mposhtej.

**Organizimi administrativ**

Për të shtypur qëndresën popullore dhe për të siguruar pushtetin çifligaro-borgjez, A. Zogu krijoi një administratë të centralizuar e të bindur civile e ushtarake dhe i kushtoi një

kujdes të veçantë krijimit të levave të sigurta të regjimit të tij, në radhë të parë krijimit të xhandarmërisë dhe të milicisë.

Sipas ligjit mbi administratën civile, vendi u nda në 10 prefektura; çdo prefekturë kishte dy e më shumë nënprefektura, të cilat përfshinin disa krahinari (komune).

Prefektët dhe nënprefektët ushtronin pushtetin ekzekutiv, si përfaqësues të qeverisë në prefekturë dhe nënprefekturë. Prefektët emëroheshin drejtpërdrejt nga ministri i Brendshëm me miratimin e Presidentit të Republikës. Prefektët e Zogut bënë një spastrim rrënjësor të aparatit burokratik nga nëpunësit që ishin anëtarë të organizatës «Bashkimi», ose që kishin përkrahur Revolucionin e Qershorit.

Por qeveria zogiste u mbështet kryesisht në forcat e armatosura të xhandarmërisë e të milicisë. Në maj të vitit 1925 bandat mercenare që e kishin ndihmuar A. Zogun të vinte në fuqi, u inkuadruan nën drejtimin e instruktorit anglez, kolonelit Sterling, në reparte të rregullta të xhandarmërisë. Në kuadrin e xhandarmërisë u krijuan edhe kompani shëtitëse, të cilat lëviznin vazhdimisht nga një vend në tjetrin për të mbajtur gjithmonë të gjallë frymën e terrorit.

Administrimi i xhandarmërisë u nda në 4 zona: zona e Veriut me qendër Shkodrën, zona e Lindjes me qendër Peshkopinë, zona e Qendrës me qendër Tiranën dhe zona e Jugut me qendër Përmetin. Në çdo zonë-komandë kishte edhe nga një inspektor anglez me cilësinë e organizatorit. E gjithë xhandarmëria drejtohej nga komanda e përgjithshme, në krye të së cilës qëndronte komandanti që ishte shqiptar, dhe inspektori i përgjithshëm që ishte anglez.

Më 29 shtator 1926 vendin e inspektorit të përgjithshëm të xhandarmërisë, kolonelit anglez Sterling e zuri gjenerali anglez në pension J. Persi, i cili varej drejtpërdrejt nga Presidenti i Republikës.

Si mbështetje të aparatit të tij shtypës A. Zogu organizoi edhe bajraktarët e parinë e malësisë së Veriut, të cilët përbënin forcat më të prapambetura e më reaksionare të vendit. Qysh në mars 1925 ai filloi të bënte organizimin e tyre në repartet e milicisë dhe në qershor 1925, me qëllim që t'i bashkonte në shërbim të tij këto forca të errëta, organizoi në Tiranë kongresin e tyre. Në këtë kongres morën pjesë 350 bajraktarë dhe përfaqësues të parisë së malësive të Peshkopisë, Shkodrës dhe Kukësit. Zogu u premtoi atyre shpërblime të përmuajshme dhe grada ushtarake. Krerët e malësive të Veriut, nga ana e tyre, vendosën ta mbronin me çdo kusht regjimin e ri.

Në kulmin e terrorit dhe të dhunës policore, A. Zogu, për demagogji dhe për të thyer qëndresën kundër regjimit, shpalli amnistinë për të arratisurit politikë që ishte më tepër një kurth i kurdisur kundër tyre. Ai dërgoi në mërgim agjentët e vet për ta propaganduar këtë falje si një vepër humanitare dhe për t'i bindur të mërguarit të ktheheshin në atdhe. Disa prej tyre ranë në këtë kurth dhe pranuan të ktheheshin. Ata ose u vunë në shërbim të klikës zogiste ose pësuan vuajtje e privacione të mëdha. Të tjerët, sidomos të arratisurit politikë revolucionarë, vazhduan luftën për përmbysjen e diktaturës reaksionare.

Nga ana tjetër, në dhjetor të vitit 1925, Kryetari i Republikës dekretoi ligjin për faje politike në bazë të të cilit çdo propagandë e veprimtari kundër regjimit dhe A. Zogut ndëshkohej rëndë. Për zhvillimin e propagandës ligji parashikonte dënime nga 5 deri në 15 vjet burgim, ndërsa për veprimtari të fshehtë politike që synonte në ndryshimin e formës së regjimit, për shpërndarje armësh etj. jepeshin dënime me vdekje. Gjyqet zogiste nuk e pushuan asnjëherë veprimtarinë e tyre.

**Grabitja e popullit nga ana e klasave sunduese**

Regjimi i A. Zogut, i cili e shpalli qysh në fillim veten mbrojtës të interesave të çifligarëve, i përforcoi shumë pozitat e këtyre të fundit dhe u dha atyre mundësinë ta shtonin arbitrarisht shtypjen e shfrytëzimin mbi fshatarët. Qeveria zogiste mbylli sytë përpara spekulimeve të shumta që bënin jo vetëm çifligarët, por edhe funksionarët e lartë, duke rrëmbyer tokat e shtetit dhe të fshatarëve. Këta përfituan nga ligji «mbi instalimin e emigrantëve», i shpallur qysh më 1923, sipas të cilit të mërguarve në Shqipëri, u jepej tokë nga pronat e shtetit. Çifligarë, tregtarë, nëpunës të lartë civilë e ushtarakë etj. u regjistruan si fshatarë dhe rrëmbyen tokat shtetërore, kurse bujqve prodhues u nxorën një varg pengesash. Në qershor 1926 qeveria njoftohej nga Ministria e Brendshme se «...me inspektimet që bëri drejtori i emigracionit në rrethet e Fierit, Lushnjës, Kavajës, Krujës e Beratit, konstatoi se gjithë tokat e pasurisë së shtetit kanë rënë në duar të tregtarëve dhe proprietarëve, të cilët, me kontrata gjysmake, kanë hyrë në tokat në fjalë si bujq shteti dhe kështu janë bërë zotër të vërtetë të çifligjeve të shtetit pa derdhur asnjë kapital ose mundim».

Por çifligarët nuk u kufizuan me kaq. Të përkranur nga autoritetet qeveritare dhe duke vënë në përdorim repartet e armatosura që mbanin me vete, megjithëse ekzistonte administrata shtetërore, ata u rrëmbyen fshatarëve edhe toka buke e kullota, që ishin për ta i vetmi mjet jetese.

Krahas tyre anëtarë të qeverisë, deputetë dhe personalitete të larta civile dhe ushtarake u sulën për të grabitur thesarin e shtetit dhe popullin. Korrupsioni i autoriteteve ishte aq i madh saqë edhe vetë shtypi qeveritar, nën presionin e valës së madhe të zemërimit popullor u detyrua të ngrinte zërin kundër abuzimeve të pashembullta që po bënin funksionarët e lartë të regjimit zogist në bashkëpunim me shoqëritë e huaja kapitaliste në dëm të pasurive natyrore të vendit. Një nga këta ishte vetë A. Zogu, i cili përveç të tjerave, pranoi shpërblimin prej 1 milion liretash që i dha diktatori fashist i Italisë B. Musolini për ta lidhur pas vetes. Prandaj Presidenti i Republikës me qëllim që të shpëtonte pozitën dhe regjimin reaksionar të tij, u përpoq të shkarkonte veten nga përgjegjësia dhe ta drejtonte indinjatën e popullit kundër bashkëpunëtorit të tij Myfit Bej Libohovës. Për këtë qëllim, pas formimit të qeverisë së re në shtator 1925, të kryesuar po nga A. Zogu dhe në të cilin M. Libohova nuk bënte pjesë, u krijua një komision parlamentar. për të hetuar këto abuzime.

Por gjatë hetimeve doli në shesh korrupsioni i gjithë klikës zogiste, grabitjet që ishin bërë jo vetëm nga M. Libohova, por edhe nga anëtarët e tjerë të qeverisë dhe bile nga vetë kryetari i shtetit A. Zogu, megjithëse ky ishte përpjekur ta fshihte me kujdes veten e tij.

Grabitjet skandaloze të zbuluara nga anketa parlamentare ishin vetëm një pjesë e grabitjeve të organizuara e sistematike që bënte aparati shtetëror zogist në kurriz të masave popullore. Funksionarët zogistë e shpërdoruan pozitën e tyre zyrtare për t'u pasuruar me mënyra të paligjshme e arbitrare. Një nga këto mënyra ishte përvetësimi i një pjese të taksave shtetërore.

Me vendosjen e regjimit zogist, taksat filluan të shtoheshin e të bëheshin një barrë shumë e rëndë për popullin. Kështu, më 23 shkurt 1926 qeveria nxori një dekret, sipas të cilit hiqej ligji i mëparshëm i 11 prillit 1925 që çlironte nga pagimi i taksës së bagëtisë (xhelepit) pronarët që kishin deri në 100 kokë bagëti të imëta dhe vihej në fuqi përsëri ligji i 17 janarit 1923, që ngarkonte me 0,5 fr. ari taksë vjetore çdo kokë bagëtie të imët. Tre muaj më vonë, më 3 qershor 1926, doli një dekretligj tjetër, sipas të cilit taksa e bagëtisë ngrihej në 1 fr. ari për kokë në

vit. Pas pak kohësh, sipas udhëzimeve të qeverisë, filloi mbledhja e taksave të prapambetura gjatë 9 vjetëve, nga viti 1918 deri më 30 shtator 1926. Duke vazhduar këtë rrugë, brenda 2-3 vjetëve klika zogiste i dyfishoi taksat e popullsisë. Kështu, ndërsa në vitin 1925 masat popullore ishin të detyruara të paguanin taksa të ndryshme që arrinin në një shumë të përgjithshme prej 15 661 180 fr. ari, në vitin 1926 kjo shumë u ngrit në 23 009 360 fr. ari dhe në vitin 1927 në 30 859 800 fr. ari.

Qeveria e Zogut vazhdonte ta praktikonte sistemin e vjetër turk të shitjes së taksave sipërmarrësve, të cilët lejoheshin të spekulonin në kurriz të popullit duke i rritur këto në mënyrë arbitrare në dyfishin e trefishin, siç ngjiste zakonisht me taksën e së dhjetës. Në mjaft raste autoritetet qeveritare në prefektura e nënprefektura dhe në mënyrë të veçantë, prefektët, nënprefektët, drejtorët e financave dhe komandantët e xhandarmërisë në rrethe, jo vetëm që përvetësonin një pjesë të taksës së bagëtisë, të së dhjetës, taksës së rrugës etj., por arrinin deri atje sa të grabitnin shpeshherë edhe të hollat e grumbulluara vullnetarisht nga popullsia për hapje e ndreqje shkollash, ndërtim urash, etj.

Buxheti shtetëror përdorej kryesisht për mbajtjen e forcave të armatosura e për aparatin burokratik, vetëm një pjesë shumë e vogël e tij caktohej për zhvillimin ekonomik e kulturor.

Në buxhetin financiar të vitit 1926-1927, 75 për qind e tij parashikohej të shpenzohej për mbajtjen e forcave ushtarake dhe të aparatit shtetëror dhe vetëm 25 për qind për zhvillimin e ekonomisë, për ndërtime botore, arsim, kulturë, shëndetësi etj. Vetëm Presidenti i Republikës A. Zogu shpenzonte më tepër se Ministria e Shëndetësisë për gjithë shërbimin mjekësor në Shqipëri dhe Ministria e Bujqësisë për gjithë nëpunësit dhe kuadrot bujqësore të vendit të marra së bashku.

### 2. POLITIKA ANTIKOMBËTARE E «DYERVE TË HAPURA»

**Banka Kombëtare e Shqipërisë dhe huaja e SVEA-s**

Politikën e saj të brendshme antipopullore qeveria zogiste e shoqëroi me një politikë të jashtme antikombëtare që e futi Shqipërinë në kthetrat e fashizmit italian. Klika e Zogut e kuptonte se regjimi reaksionar nuk

mund të mbahej në këmbë pa ndihmën e jashtme. Kjo diktohej si nga gjendja e vështirë ekonomike-financiare dhe baza e dobët e pasigurt shoqërore e regjimit, ashtu edhe nga koniunktura ndërkombëtare.

Në rrethanat ndërkombëtare të kohës, në Evropë ushtronte ndikim mbizotërues politika e dy shteteve të mëdha rivale imperialiste, Anglisë dhe Francës. Pas këtyre fuqive shkonin edhe shtete të tjera, midis të cilave Jugosllavia e lidhur me Francën dhe Italia e cila kishte filluar të afrohej me Anglinë. A. Zogu duhej të kërkonte ndihmë në njërin nga këto dy shtete fqinje,. gjithashtu rivale midis tyre dhe të interesuara më shumë për depërtimin e tyre ekonomik e politik në Shqipëri. Për shkak të presionit që ushtroi, midis së tjerash, edhe diplomacia angleze, ai zgjodhi Italinë, e cila ishte më e madhe dhe më e fuqishme se Jugosllavia. Për këto arsye qysh më 30 janar 1925 A. Zogu iu drejtua Benito Musolinit dhe kërkoi vendosjen e marrëdhënieve miqësore midis Romës dhe Tiranës. Kjo kërkesë u mirëprit nga diktatori fashist i cili shpejtoi të vinte në jetë planet për nënshtrimin ekonomik e politik të Shqipërisë, realizimi i të cilave u lehtësua në një masë të madhe nga politika e jashtme antikombëtare e A. Zogut.

Orientimi i qeverisë së Tiranës ndaj Italisë dhe Anglisë u shpreh menjëherë në politikën e «dyerve të hapura», të cilën A. Zogu filloi ta ndiqte me ardhjen e tij në fuqi, duke u dhënë përparësi këtyre fuqive.

Qysh në shkurt 1925 «Shoqërisë Anglo-Persiane të Naftës» (Anglo-Persian Oil Company) iu dha koncesioni për kërkimet e naftës në një sipërfaqe toke prej 220 mijë hektarësh dhe me të drejtë shfrytëzimi në 60 mijë hektarë. Por dhënia e këtij koncesioni nxori në shesh kontradiktat që ekzistonin midis Italisë dhe Anglisë në lidhje me përvetësimin e burimeve naftëmbajtëse të Shqipërisë. Qeveria e Romës, e cila synonte t'i shtinte vetë në dorë këto burime, u mbështet, edhe këtë radhë në marrëveshjen e 9 nëntorit 1921, protestoi pranë Forejn Ofisit në Londër kundër këtij koncesioni dhe, duke iu referuar interesave të përbashkëta anglo-italiane, deklaroi se marrja e tij nga Italia kishte jo vetëm rëndësi ekonomike, por edhe strategjike. Benito Musolini ndërhyri me këmbëngulje dhe në formë kërcënuese edhe pranë A. Zogut për ta detyruar këtë t'ua jepte koncesionin shoqërive kapitaliste italiane. Kërkesa e B. Musolinit nuk mbeti pa rezultat. «Anglo-Persian-i» i udhëzuar nga qeveria britanike i bëri Romës disa lëshime. Në mars 1925 ndërmarrja shtetërore italiane «Hekurudhat e Shtetit italian» (Ferrovie dello Stato Italiano), mori në

koncesion 50 mijë hektarë tokë për kërkime me të drejtë shfrytëzimi në 30 mijë hektarë për administrimin e të cilave u krijua një shoqëri e veçantë «Ndërmarrja Italiane e Naftës së Shqipërisë» (Azienda Italiana Petroli Albania — AIPA). Pas dy muajsh dhe «Shoqëria Italiane e Minierave të Bitumit të Selenicës» (Societa Italiana delle Miniere di Selenizza — SIMSA) mori në koncesion 2 140 hektarë tokë për kërkime nafte me të drejtë shfrytëzimi në 800 hektarë. Koncesione për naftën morën edhe shoqëri të tjera kapitaliste: Shoqëria angleze Herbert H. Rushton mori në koncesion në korrik 1925, 80 mijë hektarë tokë për kërkime, me të drejtë shfrytëzimi në 50 mijë hektarë; një nga shoqëritë më të mëdha monopoliste të ShBA, «Shoqëria e Naftës e Nju-Jorkut», (Standard Oil C° of New-York), mori 80 mijë hektarë tokë për kërkime, me të drejtë shfrytëzimi në 50 mijë hektarë; shoqëria franceze «Sindikati Franko-Shqiptar» (Syndicat Franco-Albanais) mori gjithashtu 120 mijë hektarë tokë për kërkime të naftës dhe të mineraleve të ndryshme si hekur, zhivë, bakër, squfur, me të drejtë shfrytëzimi në 30 mijë hektarë. «Sindikati Italian i Shtresave Minerare Shqiptare», (Sindicato Italiano Giacimenti Minerari Albania — SIGMA) në tetor 1925 mori në koncesion për 50 vjet nxjerrjen e qymyrgurit (linjit) në Memaliaj, duke i paguar qeverisë shqiptare 2 fr. ari për hektar në vit për tokat që do të shfrytëzonte. Një muaj më vonë një shoqëri jugosllave mori në koncesion shfrytëzimin e bakrit të zonës së Pukës. Një shoqëri gjermane dhe një italiane morën koncesion për shfrytëzimin e pyjeve në Mamurras. Qeveria e Zogut u dha kështu në koncesion shoqërive të huaja kapitaliste 23 për qind të truallit të Shqipërisë.

Pozitat më të rëndësishme i fituan grupet financiare italiane, sidomos me themelimin e «Bankës Kombëtare të Shqipërisë» dhe me huan e «Shoqërisë për Zhvillimin Ekonomik të Shqipërisë» (Societa per lo Sviluppo Economico dell Albania — SVEA).

Në 15 mars të vitit 1925 qeveria e Zogut, e përfaqësuar nga ministri i Financave Myfit Libohova, nënshkroi me një grup financiar italian konventën për themelimin e «Bankës Kombëtare të Shqipërisë». Sipas konventës, në formimin e kapitalit themelor të bankës, shtetasit shqiptarë mund të kishin deri në 49 për qind të aksioneve, kurse shtetasit e huaj jo më pak se 51 për qind të aksioneve. Në rast se aksionet nuk do të nënshkruheshin nga shtetasit shqiptarë brenda një afati të caktuar, ato u kalonin italianëve. Por autoritetet shqiptare morën ryshfete të më-

dha nga grupi financiar italian dhe i penguan shtetasit shqiptarë të nënshkruanin aksione deri në masën 49 për qind, duke mos e shpallur afatin për nënshkrimin e aksioneve, i cili, në bazë të një marrëveshjeje të fshehtë, mbaronte brenda një kohe të shkurtër. Aksionet që nuk arritën të nënshkruanin shtetasit shqiptarë, i morën italianët, me anë të nënshkrimit të aksioneve fiktive prapa të cilave fshihej shteti italian.

Përfaqësuesit e institucioneve kapitaliste italiane mundën në këtë mënyrë të shtinin në dorë pjesën më të madhe të aksioneve të «Bankës Kombëtare të Shqipërisë». Vetëm tre bejlerë çifligarë, që të tre agjentë të imperializmit italian, morën rreth 25 për qind të aksioneve. Por edhe kjo u bë për të mashtruar opinionin publik shqiptar, sepse më vonë ata ua shitën aksionet e tyre bankave të mëdha të Italisë. Pjesa tjetër e aksioneve u ble nga institucionet kapitaliste zvicerane, jugosllave e belgjiane.

«Banka Kombëtare e Shqipërisë», e cila kishte qendrën e vet në Romë, u krijua si bankë emisioni dhe krediti. Ajo kishte të drejtë ekskluzive të emetonte bankënota dhe privilegjin e konjimit (prerjes) të monedhave metalike e divizionale. Ajo gëzonte gjithashtu të drejtën të bënte veprime krediti.

Sipas konventës, banka duhej t'i jepte shtetit shqiptar 10 për qind nga fitimet. Por ajo e fshihte në bilancet e saj sasinë e vërtetë të këtij fitimi. Përveç kësaj, fitimi që do të realizohej nga përdorimi i monedhave metalike duhej të ndahej në pjesë të barabarta midis shtetit shqiptar dhe «Bankës Kombëtare». Në të vërtetë banka nuk dha asgjë nga ky fitim.

Në mars të vitit 1925 qeveria e Tiranës lidhi një kontratë me grupin financiar që mori përsipër krijimin e «Bankës Kombëtare» në bazë të së cilës ky i fundit duhej t'i gjente një hua shtetit shqiptar. Në fakt pas këtij grupi ishte shteti italian dhe huaja u akordua prej tij. Për dhënien dhe administrimin financiar të kësaj huaje u krijua nga qeveria fashiste, SVEA, me të cilën qeveria shqiptare nënshkroi më 29 maj 1925 konventën. Huaja e dhënë ishte 50 milionë fr. ari, nga të cilat qeverisë shqiptare i viheshin në dispozicion, pas rivlerësimit që iu bë liretës në vitin 1927, 62,7 milionë fr. ari. Huaja duhej të shlyhej brenda një periudhe prej 40 vjetësh me një kamatë të rëndë vjetore prej 7,5 për qind, e cila do të paguhej jo në bazë të kësteve vjetore të marra, por mbi të gjithë shumën nominale të huas që arrinte në 70,5 milionë fr. ari. Sipas një akti të veçantë, qeveria shqiptare ishte e lirë ta denonconte marrëveshjen

e huas dhe të përfundonte marrëveshje me ndonjë vend tjetër, në rast se SVEA nuk i jepte asaj vitin e parë këstin e caktuar prej 7,5 milionë fr.ari. Por ky akt u zhduk nga M. Libohova dhe SVEA veproi si deshi. Kështu qeveria shqiptare nuk e mori të plotë si këstin e parë ashtu edhe të dytin, ndërsa kamatën detyrohej ta paguante rregullisht sipas marrëveshjes.

Për të siguruar vjeljen e kamatës dhe shlyerjen e huas, SVEA-s apo shtetit italian i ishin lënë peng të ardhurat nga doganat dhe monopolet e shtetit shqiptar deri në shumën 8,5 milionë fr.ari. në vit. Ky peng dëshmonte për vendosjen e kontrollit financiar italian mbi shtetin shqiptar. Qeveria shqiptare «detyrohej në mënyrë të prerë të mos bënte gjatë kohës që vazhdonte kontrata (40 vjet) asnjë ndryshim në tarifën doganore, pa rënë më parë në marrëveshje me shoqërinë». Me një klauzolë të tillë rivendosej regjimi i kapitulacioneve që ekzistonte deri në vitin 1914 në Shqipëri.

Më 1927, kur qeveria shqiptare nuk ishte në gjendje ta paguante këstin e parë të huas, qeveria fashiste e Musolinit, për të forcuar edhe më tepër pozitat e saj në Shqipëri mori përsipër t'i shlyente vetë obligacionet e huas së SVEA-së. Kështu detyrimi i Shqipërisë ndaj SVEA-s u kthye në një detyrim ndaj qeverisë italiane. Si pasojë, kontrolli mbi doganat dhe monopolet e Shqipërisë kaloi në duart e qeverisë imperialiste të Romës.

Sipas projektit, huaja e SVEA-s do të përdorej në këtë mënyrë: 31,2 milionë fr. ari për përmirësimin e bujqësisë, për bonifikime, tharje kënetash e ndërtime kanalesh vaditëse dhe pjesa tjetër për ndërtime botore (rrugë, ura, ndërtesa). Por me pëlqimin e vetë qeverisë shqiptare dhe të A. Zogut, disa kohë pas nënshkrimit të konventës, u bënë ndryshime në projekt. Për të sabotuar zhvillimin e vendit në përgjithësi dhe të bujqësisë në veçanti, dhe për ta mbajtur Shqipërinë në gjendje vartësie ndaj Italisë fashiste, gati e gjithë shuma e huas që u muar, u përdor në pjesën më të madhe për ndërtime rrugësh e objektesh me karakter strategjik si porti i Durrësit dhe fortifikime të ndryshme, të cilat do t'u shërbenin më vonë nevojave ushtarake të Italisë fashiste, për ndërtime pallatesh qeveritare dhe burgjesh. Për zhvillimin e bujqësisë u shpenzuan vetëm 2,5 milionë fr.ari.

Kapitalet e huaja filluan të depërtonin edhe në ekonominë bujqësore të Shqipërisë. Ndërmarrje bujqësore italiane u ngritën në Sukth të Shijakut (Ente Industrie Agrarie Albania — EIAA) në vitin 1925, në Llakatund pranë Vlorës më 1926, në Yrshek pranë Tiranës (Societa Anonima per

l'Industria Agraria — SAPIA) më 1928, dhe më vonë në Vurg të Delvinës etj.

Në këto vite pati një dyndje kërkesash nga ana e kapitalistëve të vendeve të ndryshme e sidomos nga ata italianë për të depërtuar me kapitalet e tyre edhe në tregti, në industrinë e lehtë dhe ushqimore, në ekonominë komunale etj. Qeveria e A. Zogut nënshkroi me ta një varg marrëveshjesh.

Shoqëritë e huaja kapitaliste patën nga qeveria e Zogut lehtësi të mëdha dhe përfituan privilegje të pakufizuara, që nuk i gëzonin shoqëritë e ndryshme të kësaj kategorie në vende të tjera të huaja. Një pjesë e tyre, kryesisht ato italiane, i morën koncesionet me një afat të gjatë për 99 vjet. Këto shoqëri u përjashtuan nga tagri doganor, u ngarkuan me një tatim shumë të ulët (5-6 për qind); qiraja e tokave që morën në koncesion ishte fare e vogël (AIPA p.sh. paguante 1,5 fr. ari për hektar). Ato u përjashtuan edhe nga kontrolli i shtetit shqiptar. Kështu, ndërsa banka grabiste pasurinë monetare të vendit, shoqëritë e huaja kapitaliste grabisnin pasuritë natyrore të Shqipërisë dhe tregjet e saj.

Koncesionet e dhëna Italisë u shtrinë edhe në fushën e kulturës. Italianët fituan të drejtën të bënin gërmime arkeologjike në sipërfaqe të mëdha të vendit, për të provuar, përveç të tjerave, lidhjet e ngushta të Shqipërisë me Romën që në kohët antike. Objektet e zbuluara nga arkeologu italian Ugolini u grabitën dhe u çuan në Itali.

Politika antikombëtare e A. Zogut cenoi edhe tërësinë territoriale të atdheut. Për ndihmën që i dha qeveria e Beogradit në shtypjen e Revolucionit të Qershorit, ai e shpërbleu atë duke i dhënë Jugosllavisë, me vendimin e korrikut 1925 manastirin e Shën-Naumit në breg të Liqenit të Ohrit me tokat përreth dhe një pjesë të krahinës së Vermoshit në Veri, përkatësia e të cilave Shqipërisë i ishte njohur edhe nga Konferenca e Ambasadorëve në Paris.

**Pakti i parë italo-shqiptar i Tiranës**

Depërtimi ekonomik i papenguar i Italisë në Shqipëri, krijoi kushte të përshtatshme për depërtimin politik të Romës në këtë vend, që do të shërbente si bazë për realizimin e politikës ekspansioniste në zonën ballkanike dhe danubiane. B. Musolini filloi të bënte presion për të kaluar nga koncesionet ekonomike në marrëveshje ushtarake dhe politike. Ai ia arriti pa vështirësi qëllimit. Në gusht 1925 midis

B. Musolinit dhe A. Zogut, nëpërmjet shkëmbimit të notave, u lidh një marrëveshje e fshehtë ushtarake për ndihmë e bashkëpunim midis dy vendeve në rast lufte.

Në bazë të saj Italia fashiste, gjoja për të siguruar interesat e Shqipërisë, kishte të drejtë të pushtonte jo vetëm territorin e shtetit shqiptar, por edhe tokat e banuara nga shqiptarët që ndodheshin jashtë këtij territori.

Orientimi i A. Zogut drejt Italisë dhe forcimi i pozitave të saj në Shqipëri e shqetësuan qeverinë e Beogradit. Planet e saj për ta vënë shtetin shqiptar nën ndikimin jugosllav me anë të një huaje dhe të ndihmës ushtarake, siç parashikohej në një marrëveshje të fshehtë që ishte lidhur midis Pashiqit dhe Zogut, pësuan një goditje të rëndë. Qeveria jugosllave filloi përsëri të bënte demagogji me parullën e «mbrojtjes së pavarësisë» shqiptare, duke kërkuar edhe përkrahjen e Francës. Por qeveria franceze nuk donte t'i acaronte marrëdhëniet me B. Musolinin, i cili synonte tanimë të siguronte monopolin në veprimet ekonomike e politike në Shqipëri, duke e quajtur këtë si «sferë ndikimi» thjesht italiane.

Gjatë vitit 1925, qeveria e Musolinit bëri sondazhet e para në Tiranë për përfundimin e një marrëveshjeje politike italo-shqiptare për ta lidhur Shqipërinë edhe politikisht pas qerres së Italisë. I dërguari i Romës A. Lesona i dha Zogut si dhuratë personale një shumë të madhe të hollash dhe i premtoi ndihma ekonomike e financiare. Nga ana tjetër për t'i bërë presion, në skelën e Durrësit erdhën për «vizitë» anije të flotës ushtarake italiane. Bisedimet u ndërprenë përkohësisht, sepse Italia ishte e zënë me përpjekjet për krijimin e një Lokarnoje ballkanike që synonte rrethimin e asgjësimin e Jugosllavisë; ato u rimorën nga pala italiane në verën e vitit 1926. Më 24 qershor ministri italian në Tiranë P. Aloizi (P. Aloisi) i propozoi zyrtarisht qeverisë zogiste përfundimin e një pakti politik, i cili ndonëse i referohej vendimit të Konferencës së Ambasadorëve të vitit 1921 i jepte Italisë të drejtën ekskluzive, pa ndërmjetësimin e Lidhjes së Kombeve, për të «mbrojtur» Shqipërinë në rast se kjo bëhej objekt i ndonjë sulmi. P. Aloizi përdori ndaj A. Zogut si metodën e kërcënimit e të presionit, ashtu edhe atë të joshjes me anë të premtimit të ndihmave për shtetin shqiptar dhe të dhuratave të reja personale për Presidentin e Republikës. Propozimi i Romës i erdhi A. Zogut në një kohë, kur nuk ishte shuar ende zemërimi popullor i shkaktuar nga koncesionet italiane dhe kur Jugosllavia bënte presion që ai të mos shkëputej prej saj. I trembur nga ky hap i shpejtuar

i B. Musolinit dhe për të ruajtur dukjen e pavarësisë A. Zogu kërkoi ndërhyrjen e përfaqësuesit të Anglisë.

Anglia i përkrahte prirjet ekspansioniste të Italisë fashiste drejt Ballkanit. Qysh në dhjetor 1925, kur B. Musolini përgatitej të sulmonte Etiopinë, qeveria angleze e kishte këshilluar atë të kërkonte «një depërtim paqësor» në një vend më të afërt, në Shqipëri, ku Anglia do t'i linte Italisë dorë të lirë, por në atë masë sa të mos cenohej hegjemonia angleze në politikën evropiane. Prandaj, me qëllim që t'i tregonte Romës se kjo nuk mund të bënte asnjë hap në Ballkan pa miratimin paraprak të Anglisë, qeveria e Londrës i kërkoi shpjegime B. Musolinit në lidhje me përçapjen e ministrit italian në Tiranë. Qeveria e Romës e kuptoi se pa siguruar pëlqimin e Anglisë do ta kishte vështirë të realizonte planet e saj ekspansioniste. Për këtë arsye më 30 shtator 1926 në qytetin Livorno të Italisë u organizua një takim midis B. Musolinit dhe ministrit të Jashtëm britanik Ostin Çemberlen (Austen Chamberlain). Në këtë takim O. Çemberleni i bëri të qartë B. Musolinit se Britania e Madhe do të kundërshtonte çdo orvatje të Italisë për t'u shtrirë në pellgun perëndimor të Mesdheut, dhe i dha të kuptonte se ekspansioni italian mund të realizohej, pa ndonjë rrezik, në Evropën Juglindore. Diplomacia angleze e ndërsente kështu fashizmin italian drejt zonës ballkanike e danubiane për të kundërbalancuar rritjen e ndikimit të Francës dhe drejt lindjes, sa më afër kufijve të Bashkimit Sovjetik. Të inkurajuar nga Anglia, fashistët italianë i dyfishuan përpjekjet për nënshtrimin politik të Shqipërisë.

Nga ana tjetër, edhe qeveria jugosllave, duke parë se A. Zogu po shkëputej gjithnjë e më shumë nga ndikimi i saj, i shtoi përpjekjet që ta detyronte këtë të ndiqte një politikë projugosllave. Për këtë qëllim përdori edhe metodën e vjetër të saj — diversionin. Ajo shfrytëzoi pakënaqësinë e popullsisë katolike të Dukagjinit ndaj regjimit zogist dhe e nxiti atë të ngrinte krye për të kërkuar privilegje dhe njohjen e një administrate të veçantë për të. Në krye të kësaj lëvizjeje u vunë të mërguar politikë që ndodheshin në Jugosllavi me dom Loro Cakën në krye, të cilët i dhanë asaj një karakter fetar e separatist. Kryengritja shpërtheu më 20 nëntor 1926 dhe e gjeti qeverinë e A. Zogut të papërgatitur. Kryengritësit në ditët e para patën disa suksese dhe iu afruan Shkodrës. Por qeveria e A. Zogut, duke nxitur fanatizmin fetar të myslimanëve kundër katolikëve, mundi të grumbullonte forca të shumta mercenare dhe ta shtypte lëvizjen me egërsi. Gjykata ushtarake dënoi me

vdekje 13 vetë dhe 15 të tjerë në mungesë, ndërsa 222 vetë u dënuan me burgime të ndryshme. Shumë u dënuan pa gjyq. Popullsia e Dukagjinit u grabit e u persekutua pa mëshirë nga mercenarët e A. Zogut.

Beogradi nuk ia arriti qëllimit. Përkundrazi, kryengritjen e shfrytëzoi qeveria e Romës, e cila, duke qenë në dijeni të kësaj lëvizjeje qysh në fillim dhe duke e fryrë qëllimisht rrezikun jugosllav e gjeti çastin e përshtatshëm për ta detyruar A. Zogun të përfundonte paktin e propozuar prej saj. I tronditur nga kryengritja e Dukagjinit, për të forcuar pozitën e vet, A. Zogu e pranoi kërkesën italiane.

Më 27 nëntor 1926 në Tiranë u nënshkrua Pakti italo-shqiptar «i miqësisë dhe i sigurimit», i njohur me emrin Pakti i parë i Tiranës.

Pakti përbëhej gjithsej nga 5 nene. Por thelbi i tij përmbahej në nenin 1, në të cilin thuhej: «Italia dhe Shqipëria deklarojnë se çdo cënim i *status quo*-së politike, juridike dhe territoriale të Shqipërisë është në kundërshtim me interesat politike të të dy palëve». Pakti do të qëndronte në fuqi për 5 vjet dhe mund të denoncohej ose të përtëritej një vit përpara mbarimit të afatit. Në fund përcaktohej se Pakti, pasi të miratohej, do të regjistrohej në Lidhjen e Kombeve.

Pakti i Tiranës ishte një tradhëti e re e hapur e A. Zogut ndaj interesave kombëtare të Shqipërisë. Neni 1, sipas të cilit Italia garantonte *status quo*-në politike dhe juridike të Shqipërisë, ishte një legalizim i drejtpërdrejtë i ndërhyrjes së Italisë në punët e brendshme të popullit shqiptar. Ai i jepte të drejtën Italisë të mbronte qoftë edhe me forcën e armëve, brenda në Shqipëri, po të ishte nevoja, regjimin e korruptuar të A. Zogut, duke e privuar popullin shqiptar nga e drejta për ta ndryshuar sipas dëshirës së tij formën e regjimit, ose për ta rrëzuar krejt klikën zogiste. Nga ana tjetër, Italia siguronte të drejtën të ndërhynte ushtarakisht në Shqipëri, në rast të një agresioni nga jashtë. Sipas nenit 2 shteti shqiptar nuk mund të lidhte marrëveshje politike dhe ushtarake me shtetet e tjera dhe në përgjithësi të bënte një politikë të jashtme të pavarur pa pëlqimin e Italisë. Pakti në thelb e vinte Shqipërinë nën protektoratin italian.

Pakti i Tiranës ngjalli një valë të re indinjate e zemërimi në opinionin publik shqiptar. Kjo e detyroi baronin Aloizi që e kishte nënshkruar atë në emër të qeverisë italiane, të deklaronte në letrën e dërguar qeverisë shqiptare më 5 dhjetor 1926 se gjoja ndihma e Italisë nuk do të jepej veçse kur të kërkohej nga Shqipëria. Por megjithëkëtë

«sqarim», patriotët shqiptarë e dënuan Paktin e Tiranës si pakt të pabarabartë, që e vinte Shqipërinë nën varësinë politike të Italisë. Vetëm lakejtë e regjimit, gjatë miratimit të paktit në parlament i thurën atij elozhe duke e paraqitur si një kontribut të klikës zogiste në forcimin e lirisë e pavarësisë.

Pakti i parë i Tiranës pati një jehonë të gjerë edhe në arenën ndërkombëtare. I vetmi shtet i huaj që e dënoi atë si pakt skllavërues, ishte Bashkimi Sovjetik. Komisari për punët e jashtme të BRSS G. Çiçerin i deklaroi haptazi ambasadorit italian në Moskë se pakti vendoste praktikisht protektoratin italian mbi Shqipërinë dhe se politika e Italisë fashiste në Ballkan ishte plot rrezike për paqen në këtë pjesë të botës. Shtetet kapitaliste mbajtën kundrejt Paktit të Tiranës qëndrime të ndryshme për shkak të kontradiktave që kishin në marrëdhëniet e tyre. Qeveria angleze duke i qëndruar besnike marrëveshjes së Livornos e miratoi Paktin dhe e uroi Musolinin për këtë fitore. Qeveria greke mbajti një qëndrim «mirëkuptimi». Vetë ministri i Jashtëm grek Mihallakopullos deklaroi se «Greqia e konsideron Paktin e Tiranës si një instrument diplomatik që në vetvete nuk mund të jetë i dëmshëm...»

Zhurmë të madhe bënë sidomos shtypi jugosllav dhe ai francez, ministri i Jashtëm jugosllav Ninçiç e kritikoi ashpër Paktin e parë të Tiranës, por këto kritika, siç shkruante me të drejtë «Liria Kombëtare», bëheshin vetëm nga pikëpamja e interesave jugosllave. Plani i Ninçiçit, i cili kishte qenë frymëzuesi i orientimit të politikës jugosllave drejt afrimit me Italinë dhe parashikonte që depërtimi jugosllav në Shqipëri të bëhej në mënyrë paqësore, nën hijen e miqësisë me Italinë fashiste, dështoi plotësisht. Si rrjedhim i kësaj disfate, pak ditë pas përfundimit të Paktit të Tiranës, më 7 dhjetor 1926 Ninçiçi u largua nga qeveria. Pas tij, më 8 dhjetor, dha dorëheqjen kabineti jugosllav.

**Acarimi i marrëdhënieve të Shqipërisë dhe Italisë me Jugosllavinë. Pakti i dytë i Tiranës**

Megjithëse përfundimi i Paktit italo-shqiptar shkaktoi zemërim në qarqet diplomatike jugosllave e franceze, kur më 8 shkurt pakti u përcuall në Lidhjen e Kombeve dhe u pranua prej saj, në Këshillin e Lidhjes nuk u paraqit asnjë protestë. Por ndonëse Pakti i Tiranës nuk ngjalli kundërshtime në Lidhjen e Kombeve, politika angleze e afrimit me Italinë fashiste hasi në kundërshtimin e Francës dhe të Jugosllavisë.

Pas përfundimit të Paktit italo-shqiptar, në marrëdhëniet italo-jugosllave si edhe në ato jugosllavo-shqiptare filloi një farë acarimi. Jugosllavia për të treguar se nuk e miratonte Paktin e Tiranës, përveç zhurmës që bëri me anë të shtypit, filloi të organizonte çeta të armatosura dhe të lëvizte forca ushtarake në drejtim të kufijve shqiptarë! B. Musolini e shfrytëzoi këtë rast për t'u hedhur në një sulm diplomatik kundër Jugosllavisë. Në muajin mars të vitit 1927 me anën e një note që u dërgoi qeverive të Anglisë, Francës, Gjermanisë dhe Japonisë, ai tërhoqi vëmendjen e tyre në lidhje me «përgatitjet intensive të Jugosllavisë në kufi të Shqipërisë për një sulm kundër saj dhe orvatjet për të rrëzuar regjimin e Zogut». Njoftimet mbi këto përgatitje iu paraqitën Italisë me pëlqimin e A. Zogut, nga kryeorganizatori anglez në xhandarmërinë shqiptare, Sterling. Nota u pasua nga një fushatë plot akuza kundër Jugosllavisë. Në këtë fushatë shtypi fashist pati përkrahjen e atij anglez, veçanërisht të gazetës me influencë «Taims» (Times).

Acarimi i marrëdhënieve italo-jugosllave solli edhe ashpërsimin e marrëdhënieve jugosllave-shqiptare. Më 27 maj 1927 autoritetet shqiptare arrestuan shtetasin shqiptar V. Gjuraskoviq, të akuzuar për veprimtari spiunazhi në dobi të Jugosllavisë. Ky arrestim shërbeu si pretekst për shtimin e tensionit në marrëdhëniet shqiptare-jugosllave. Qeveria jugosllave tërhoqi më 4 qershor përfaqësinë e saj nga Shqipëria dhe preu marrëdhëniet diplomatike me të. Por me ndërhyrjen e Anglisë dhe të Francës konflikti jugosllavo-shqiptar nuk vazhdoi gjatë. Më 3 korrik 1927 marrëdhëniet diplomatike u vendosën përsëri.

Me gjithë këtë, marrëdhëniet jugosllave-shqiptare dhe italo-jugosllave nuk u përmirësuan. Vrasja në Pragë e agjentit jugosllav dhe ministrit të Shqipërisë në Republikën Çekosllovake, C. Kryeziut, në tetor 1927 nga ana e njerëzve të B. Musolinit dhe të A. Zogut, i acaroi përsëri marrëdhëniet midis Jugosllavisë, nga njëra anë, dhe Italisë e Shqipërisë nga ana tjetër. Këto konflikte të vazhdueshme shpunë në nënshtrimin gjithnjë e më shumë të Shqipërisë ndaj Italisë, e cila e kishte tani rrugën e hapur për realizimin e pikave të tjera të programit të saj ekspansionist. Siç i shkruante ministri Aloizi qeverisë fashiste përpara se të largohej nga Shqipëria, Italia duhej të forconte depërtimin e saj në të gjitha sferat: politike-ushtarake, ekonomike e kulturore. Nga pikëpamja politike duhej të rritej sundimi i Italisë mbi Shqipërinë dhe të aktivizohej në dobi të Italisë veprimtaria agjenturale e klerit katolik dhe e të

mërguarve reaksionarë shqiptarë. Nga pikëpamja ekonomike duhej të zgjerohej rrjeti i koncesioneve, të sigurohej monopoli i tregtisë së jashtme, të forcohej depërtimi në bujqësi e në të gjitha degët e ekonomisë. Edhe në fushën e arsimit e të kulturës Italia duhej të kishte pozita sunduese.

Në kushtet e acarimit të marrëdhënieve me Jugosllavinë, qeveria fashiste e quante urgjente sidomos çështjen e kthimit të Shqipërisë në një bazë ushtarake të Italisë. Menjëherë pas nënshkrimit të Paktit të Tiranës erdhën organizatorët e parë ushtarakë italianë për ushtrinë shqiptare dhe ndihmat e para ushtarake.

Me anë të ministrit të ri të saj U. Sola qeveria e Romës filloi bisedimet me qeverinë zogiste për përfundimin e një aleance të re ushtarake. Për ta joshur A. Zogun të pranonte pa kundërshtim këtë aleancë, U. Sola shtroi edhe çështjen e shpalljes së monarkisë me ndihmën italiane, por kjo u la për më vonë gjoja që të mos përkonte me Paktin e të mos keqinterpretohej nga opinioni publik.

Dëshira e A. Zogut për t'u bërë mbret ishte e madhe por ai, nga ana tjetër, e kishte frikë aleancën ushtarake dhe donte garanci të forta që nuk do të sulmohej nga Italia.

Në bisedime e sipër u muar vesh se me 11 nëntor 1927 u përfundua pakti i miqësisë franko-jugosllave. Ky pakt synonte t'u vinte fre veprimeve të Italisë në Ballkan e ta siguronte Jugosllavinë nga një sulm eventual italian.

Në përgjigje të aleancës franko-jugosllave, Italia dhe Shqipëria nënshkruan më 22 nëntor 1927 traktatin e «aleancës mbrojtëse» ose, siç u quajt, «Pakti i dytë i Tiranës». Në thelb ky akt ishte një ripohim i paktit të vitit 1926 dhe shënonte një hap përpara drejt nënshtrimit politik të Shqipërisë nga ana e Italisë. Ky traktat vendoste midis Italisë dhe Shqipërisë një «aleancë mbrojtëse të pandryshueshme» për një periudhë prej 20 vjetësh, afat ky pa precedencë në marrëveshjet e shteteve të tjera. Në rast të një sulmi nga jashtë, secila nga palët nënshkruese do ta ndante fatin e palës tjetër, duke vënë në dispozicion të «aleates» së vet të gjitha mjetet luftarake, financiare etj., në rast se kjo kërkohej nga pala e kërcënuar. Vetë cilësimi i «aleancës» si e «pandryshueshme» bënte aluzion për faktin që edhe marrëveshja e përparme politike nuk mund të zhvleftësohej. Traktati i ri e konkretizoi ndërhyrjen e Italisë në Shqipëri me anë të ndërhyrjes ushtarake në rast lufte e agresioni dhe i dha formën e maskuar të reciprocitetit, që i mungonte atij të vitit 1926. Më në fund, afati i këtij traktati i caktuar për 20 vjet i jepte mundësi Italisë që edhe

në rast se traktati i vitit 1926 me afat për 5 vjet nuk do të përtërihej më nga qeveria zogiste, protektorati i saj mbi Shqipërinë prapseprapë nuk lëkundej dhe mundësia për ndërhyrje nuk hiqej. Traktati i «aleancës mbrojtëse» e ktheu Shqipërinë në një bazë ushtarake të Italisë fashiste në Ballkan dhe e hodhi në mënyrë përfundimtare qeverinë e A. Zogut në orbitën e fashizmit italian.

Pakti i dytë i Tiranës u bë akoma më efektiv kur më 31 gusht të vitit 1928 u plotësua me marrëveshjet e reja ushtarake të fshehta italo-shqiptare që përcaktonin më hollësisht mënyrën e vendosjes së kontrollit ushtarak italian mbi Shqipërinë dhe të zbatimit të paktit në rast lufte e agresioni.

Në bazë të këtyre marrëveshjeve qeveria shqiptare detyrohej të merrte si organizatorë në ushtrinë shqiptare vetëm oficerë italianë. Oficerët italianë, ndryshe nga oficerët e vendeve të tjera nuk detyroheshin të merrnin shtetësinë shqiptare por vetëm të mbanin uniformë shqiptare. Ata megjithëqë paguheshin nga shteti shqiptar vazhdonin të konsideroheshin oficerë të ushtrisë italiane. Kështu në bazë të marrëveshjes në Shqipëri u vendos një mision i ri ushtarak i përbërë prej 280 oficerësh, i cili kryesohej nga fashisti Alberto Pariani.

Krahas organizatorëve ushtarakë, në krye të ushtrisë shqiptare që nuk duhej t'i kalonte të 6000 vetët, do të kishte një shtab oficerësh që duhej të varej drejtpërdrejt nga kryetari i shtetit shqiptar e jo nga komanda e lartë e ushtrisë shqiptare. Pranë A. Zogut caktohej edhe një këshilltar italian i cili ishte i plotfuqishëm për çështjet ushtarake dhe pa këshillat e të cilit vetë A. Zogu nuk mund të merrte asnjë vendim në këtë fushë.

Për kushtet e luftës marrëveshjet caktonin krijimin e një komande të lartë të përbashkët që duhej t'i nënshtrohej komandantit suprem të forcave ushtarake italiane.

Një pikë e marrëveshjes i jepte të drejtën ushtrisë italiane të pushtonte bregdetin dhe territorin shqiptar gjoja për qëllimet e luftës e të mbrojtjes së vendit.

Pakti i dytë i Tiranës u pasua menjëherë nga konkordati i lidhur në dhjetor 1927 midis Republikës Shqiptare dhe Vatikanit. Lidhja e këtij konkordati kishte për qëllim të forconte si ndikimin e Italisë në Shqipëri, ashtu edhe pozitën e A. Zogut në popullsinë katolike të Veriut, e cila, pas shtypjes së kryengritjes së Dukagjinit dhe terrorit që shpërtheu në atë krahinë, ishte shumë e pakënaqur nga qeveritarët zogistë.

Në bazë të konkordatit, u vendos shkëmbimi i përfa-

qësuesve diplomatikë midis Shqipërisë dhe Vatikanit. Shteti shqiptar i linte liri veprimi kishës katolike në Shqipëri dhe u njihte të drejtën e personit juridik kongregacioneve dhe urdhërave fetare. Qeveria e Zogut do të financonte klerin katolik me një shumë prej 200 mijë fr. ari në vit dhe do të lejonte hapjen e shkollave katolike private, kurse kleri katolik do të përkrahte regjimin e A. Zogut dhe, sigurisht edhe politikën italiane në Shqipëri.

## 3. QËNDRESA POPULLORE

Nga njëra anë politika e brendshme antipopullore e A. Zogut e shoqëruar me masa të egra terrori, me vjedhje e grabitje të popullsisë dhe nga ana tjetër tradhtia që u bëri ai interesave kombëtare duke nënshkruar traktate skllavëruese me Italinë, e kishin shtuar shumë pakënaqësinë dhe urrejtjen e masave popullore kundër regjimit dhe imperializmit italian. Ndonëse në kushte terrori, këto u shprehën haptas në lëvizjet antizogiste, në qëndresën kundër dhunës çifligare, në lëvizjen punëtore.

**Lëvizjet antizogiste dhe antifashiste**

Në vitet e para të sundimit zogist vazhduan, ndonëse në mënyrë spontane, veprimet e çetave të armatosura, protestat e manifestimet politike, të cilat synonin të mbanin gjallë sadopak frymën e Revolucionit të Qershorit dhe të mbronin të drejtat demokratike që po shkeleshin.

Me gjithë masat që mori për të përqendruar pushtetin në duart e veta, qeveria e Zogut nuk arriti ta zotëronte gjendjen. Masat popullore, siç i raportonin vetë prefektët Ministrisë së Brendshme dhe Presidentit të Republikës, e shikonin me armiqësi regjimin e ri, vazhdonin gjithnjë të kishin simpati për Revolucionin e Qershorit, për personin e F. Nolit dhe për organizatën «Bashkimi». Më 6 gusht 1925 ministri i Brendshëm u detyrua të kërkonte nga prefektët e nënprefektët që të merrnin masa të rrepta për t'i dhënë fund qëndresës popullore që po rritej. Në këtë

urdhër të fshehtë thuhej ndër të tjera: «Informatat e sigurta që ka kjo Ministri nga inspektorët e ndryshëm tregojnë se aty bëhet një propagandë e rrezikshme, sa që njeriu nuk beson në se ekziston apo jo qeveria. Propagandat kanë arritur kulmin kundër regjimit të sotëm dhe kanë provokuar dyshime në popull në ekzistencën e regjimit; flitet me insistim për ndryshimin e formës së republikës, për triumfin e të arratisurve».

Çeta të armatosura antizogiste vazhdonin të qarkullonin në krahina të ndryshme, duke mbajtur lart frymën e qëndresës. Në muajin gusht, në krahinat e Shalës, Nikaj-Merturit, Dukagjinit, Pukës etj. vepronte një çetë malësorësh, e përbërë prej 150 vetësh.

Më 15 shtator çetat e armatosura antizogiste goditën forcat qeveritare në qafën e Llogorasë. Nga fundi i tetorit kryen aksione antiqeveritare çetat e rrethit të Lezhës, duke prerë telat e telefonëve.

Më 16 nëntor shpërtheu në Përmet një demonstratë kundër regjimit reaksionar, gjatë së cilës demonstruesit, brohoritnin për regjimin e vendosur nga Revolucioni i Qershorit, për organizatën «Bashkimi», për F. Nolin etj. Në Shkodër, në festën e organizuar më 24 dhjetor, me rastin e përvjetorit të parë të fitores së kundërrevolucionit, përveç autoriteteve, nuk mori pjesë asnjë njeri tjetër.

Kundërshtimi i masave popullore ndaj regjimit të A. Zogut u shfaq me forcë të veçantë pothuajse në gjithë vendin gjatë zgjedhjeve për këshillat bashkiakë të qyteteve, që u bënë në dhjetor 1925. Këshillat bashkiakë që administronin veprimtarinë publike dhe komunale të qyteteve zgjidheshin me votim indirekt. Për të siguruar fitoren e kandidatëve zogistë, u aktivizua xhandarmëria e cila ndërhyri në mënyrë brutale për të shtypur vullnetin e zgjedhësve. Por me gjithë kërcënimet e saj, kandidatët qeveritarë nuk morën kudo shumicën e votave. Megjithatë klika zogiste me ndërhyrjet e saj arriti të shtinte në dorë përgjithësisht këshillat bashkiake, të vetmet organe që mund të përfaqësonin deri diku vullnetin e qytetarëve.

Në dhjetor të vitit 1926, grupe të armatosura të arratisurish politikë, midis të cilëve ishte edhe Myslim Peza, kishin filluar të lëviznin nëpër fshatrat e Tiranës, Shijakut, Kavajës, Peqinit dhe Krujës. Në pranverën e vitit 1927 çeta të armatosura antizogiste qarkullonin edhe në krahinat e Dukagjinit, Shalës, Pukës dhe në krahina të tjera të Veriut. Kundër këtyre çetave të armatosura të patriotëve A. Zogu organizonte operacione ndëshkimore.

Manifestimi i parë publik me karakter antifashist e anti-

zogist u bë në Shkodër në nëntor të vitit 1927. Me rastin e festës së fashizmit italian — 28 Tetorit, — dega e «Bankës Kombëtare» në Shkodër kishte ngritur në ndërtesën e saj flamurin italian. Kundër këtij akti, dhe në përgjithësi për të protestuar kundër Paktit të parë të Tiranës, u hodhën në demostratë, në fillim të nëntorit, nxënësit e gjimnazit të qytetit. Autoritetet qeveritare e shtypën demostratën me forcë, dëbuan nga shkolla iniciatorët e saj dhe lëshuan një urdhëresë që u ndalonte çdo manifestim politik nxënësve të shkollave. Por nga ana tjetër ato u detyruan t'i jepnin urdhër bankës të ngrinte, në rast feste, vetëm flamurin shqiptar.

Manifestime antizogiste e antiitaliane, me rastin e 28 nëntorit 1928, u organizuan edhe nga nxënësit e liceut të Korçës e të qyteteve të tjera. Në këto manifestime u dëgjua të këndohej me zjarr kënga e njohur antiimperialiste «Vlora-Vlora» ku shprehej urrejtja kundër imperializmit italian. Nëpër muret e shtëpive filluan të duken edhe parullat e para me përmbajtje revolucionare e antifashiste. Patriotët kaluan edhe në atentate kundër përfaqësuesve të shoqërive kapitaliste dhe oficerave italianë.

Por lëvizja antizogiste dhe antifashiste në këtë fazë të zbaticës revolucionare mbeti një lëvizje e paorganizuar, e shpërndarë dhe e dobët.

**Qëndresa kundër dhunës çifligare. Zija e bukës**

Me vendosjen e regjimit zogist gjendja ekonomike e fshatarësisë u keqësua si pasojë e grabitjes së tokave nga ana e çifligarëve dhe e rritjes së detyrimeve e të taksave.

Në këto kushte, fshatarët, në mënyrë spontane, u hodhën në luftë për t'i bërë ballë arbitraritetit çifligaro-borgjez e për të mos lejuar keqësimin e mëtejshëm të gjendjes së tyre.

Shfaqje të qëndresës fshatare pati në të gjitha krahinat e vendit. Në maj të vitit 1926, 96 fshatarë të Peshkëpisë (Pogradec), pas ankesës që i kishin paraqitur Kryetarit të Republikës, protestuan edhe në Senat kundër çifligarit Istref Beu, i cili kishte pushtuar fshatin e tyre duke e shpallur atë çiflig të tij dhe banorët e fshatit si bujq të tij. Në nëntor të po atij viti banorët e disa fshatrave të rrethit të Vlorës protestuan tek A. Zogu kundër Eqrem Bej Vlorës, i cili po i dëbonte nga tokat e bukës dhe kullotat. Ata kërkuan nga

Presidenti që 700 banorë të këtyre fshatrave të vendoseshin në tokat e shtetit.

Rasti më tipik i luftës së ashpër klasore në këtë periudhë midis fshatarëve e klasës çifligare, ishte konflikti që shpërtheu në shtator të vitit 1925 midis fshatarëve të Sopikut (Gjirokastër) dhe pronarëve çifligarë. Këta të fundit me ndihmën e nënprefektit dhe të xhandarmërisë së qytetit të Delvinës, kërkuan të dëbonin nga fshati më se 100 familje bujqish, meqenëse pronat e tyre, për arsye të rënies së çmimeve të prodhimeve bujqësore, do t'ua jepnin me qira pronarëve blegtorë për kullota. Në shtator të vitit 1925 çifligarët i ndaluan bujqit e Sopikut të punonin tokat dhe u rrëmbyen kullotën që ishte pronë e përbashkët (komunale) e fshatit. Protestat energjike të bujqve nuk u morën parasysh nga qeveria zogiste. Për të thyer qëndresën e bujqve, xhandarmëria arrestoi në fillim të janarit 1926 disa prej tyre. Si pasojë, lufta e fshatarëve kundër çifligarëve e mbrojtësve të tyre, autoriteteve zogiste, u acarua shumë. Të revoltuar, bujqit e fshatit nuk pranuan jo vetëm të largoheshin nga tokat që punonin, por as t'u jepnin detyrimet pronarëve çifligarë. Në shtator 1927 400 bujq të Sopikut, shumica gra, me sopata e gurë sulmuan postkomandën e xhandarmërisë dhe shtëpinë e njerit prej çifligarëve që ndodhej në fshat. Për ta shtypur lëvizjen fshatare u dërguan forca të shumta xhandarësh, të cilat shpërthyen terrorin kundër popullsisë. Rreth 550 burra, gra, pleq e fëmijë të Sopikut u detyruan të arratiseshin duke braktisur shtëpitë e tyre për t'iu shpëtuar ndjekjeve të xhandarëve.

Lufta kundër çifligarëve dhe funksionarëve zogistë mori karakter të ashpër edhe në krahinat e Shkodrës. Këtu ishte ndezur konflikti midis malësorëve të Malësisë së Madhe e të fshatarëve të zonës fushore, nga njëra anë, dhe vëllezërve Juka, nga ana tjetër, të cilët u kishin grabitur fshatarëve tokat e bukës dhe kullotat dimërore dhe ishin sjellë egërsisht me ta. Malësorët e katundeve Kelmend, Shkrel, Renc, Lohe, Rrjoll, Mal i Kolajve, Selcë etj. të krahinës së Pulajt (Shkodër) u ankuan në maj të vitit 1927 pranë kryesisë së republikës dhe dhomës së deputetëve kundër çifligarit Hamza Juka për grabitjet e veprimet e dhunës që kishte kryer kundër tyre. Në një protestë tjetër të fshatrave Bushat, Trush e Malgush, thuhej se ky çifligar, i ndihmuar nga i vëllai Musa Juka, zëvendësministër i Punëve të Brendshme, kishte rrahur e burgosur fshatarët.

Bujqit e shtetit në Çifligun e Ri të Lushnjes u ankuan kundër bejlerëve Vrionas të cilët me përkrahjen e xhandarëve vunë dorë mbi tokat e shtetit duke i dëbuar fsha-

tarët prej tyre. Në telegramin e protestës drejtuar A. Zogut ata kërkonin që «t'u priteshin duart grabitqarëve. . .». Ankesa të shumta të fshatarëve u bënë edhe kundër kryepleqve, oficerëve të xhandarmërisë, nëpunësve të financës e të zyrave të pyjeve, të cilët kryenin gjithfarë spekulimesh në kurriz të fshatarëve. Ato u drejtuan edhe kundër kompanive shëtitëse të xhandarmërisë që mbillnin terrorin e plaçkitnin popullsinë e pafajshme.

Organet shtetërore u ndeshën edhe me kundërshtimin e vendosur të masave fshatare për të paguar taksat e rënda shtetërore. Ato vetë ishin të detyruara të pranonin se fshatarët e varfëruar nuk kishin ç'të jepnin.

Pakënaqësia ndaj regjimit zogist filloi të shtohej e të merrte përpjesëtime të gjera në dimrin e vitit 1927-1928, kur u ndjenë në mënyrë të theksuar pasojat e politikës fiskale të A. Zogut dhe të shtypjes e shfrytëzimit të çifligarëve dhe fajdexhinjve. Mjerimi gjatë atij dimri arriti kulmin. Uria përfshiu të gjitha krahinat, dhe sidomos fshatarësinë e malësive të Veriut. Ajo u shoqërua edhe nga sëmundje epidemike. Përpara një gjendjeje të tillë qeveria zogiste nuk e rishikoi politikën fiskale dhe nuk mori ndonjë masë tjetër lehtësuese. Duke pasur frikën e lëvizjeve popullore dhe për të krijuar përshtypjen se interesohej për popullin, A. Zogu krijoi, në janar 1928, një komision qeveritar i cili u drejtoi një thirrje të pasurve dhe të huajve për të dhënë lëmosha. «. . .Shtatëdhjetëmijë pleq, gra, burra e fëmijë, — thuhej në këtë thirrje, — gjenden nën kërcënimin e vdekjes më të tmerrshme, të vdekjes prej urisë dhe sëmundjeve të ndryshme, të shkaktuara prej saj. . .».

Delegacione të ndryshme fshatarësh u drejtoheshin organeve qeveritare duke u kërkuar të merrnin masa për të shpëtuar popullsinë nga vdekja. Në lutjen që pleqësia e një vargu fshatrash të rrethit të Krujës i drejtonte Ministrisë së Punëve të Brendshme më 9 shkurt 1928, thuhej: «. . . Të dëshpëruem krejt dhe tue pa popullin tonë që asht tue dekë dita-ditës, jemi shtrëngue me ardhë këtu. . . Për hatër të Zotit, për mëshirën e perëndisë, na shpëtoni. . .».

Në prill të vitit 1928 uria filloi të ndjehej gjithnjë më shumë edhe në krahinat e Jugut. «Gazeta e Korçës», në artikullin me titull «Misër! Tragjedia e një populli!» të datës 4 prill, shkruante se lëngimi «. . .për bukë, për misër, po dëgjohet edhe nga Shqipëria e Jugut, po dëgjohet nga Korça, Berati, Myzeqeja».

Më 27 maj 1928 gratë e varfëra të lagjes Varosh të qytetit të Korçës bënë demonstratë përpara selisë së prefekturës kundër autoriteteve qeveritare dhe fabrikantëve

të miellit, të cilët i kishin ngritur çmimet e bukës. Në të njëjtën kohë në një varg qytetesh të vendit u shpërndanë trakte, me të cilat demaskohej politika antikombëtare dhe antipopullore e qeverisë së Zogut.

Ndihmat e mbledhura nga komisioni, si edhe «ndihma» që dha qeveria në misër, jo vetëm që ishin krejtësisht të pamjaftueshme, por në pjesën më të madhe ranë në dorë të parisë, bajraktarëve dhe autoriteteve të vendit, të cilët i përdorën sipas interesave të tyre.

**Lëvizja punëtore dhe fillimet e lëvizjes komuniste**

Ngritja e ndërmarrjeve të reja kapitaliste dhe fillimi i ndërtimeve botore me fondet e huas së SVEA-s e rritën klasën punëtore shqiptare, në radhët e së cilës hynë zejtarë të rrënuar ekonomikisht dhe fshatarë që braktisnin ekonomitë e tyre bujqësore dhe vërshonin nëpër qytete për të kërkuar punë. Pjesa më e madhe e tyre hynë si punëtorë ndërtimi. Puna e tyre kishte karakter stinor.

Në ndërmarrjet e huaja kapitaliste, kryesisht italiane, punonin edhe punëtorë të huaj. Midis punëtorëve shqiptarë dhe të huaj bëhej një dallim i madh. Punëtorët shqiptarë paguheshin disa herë më pak se të huajt, detyroheshin të banonin në kasolle antihigjenike dhe në përgjithësi nuk u njihej asnjë e drejtë për të mbrojtur interesat e tyre.

Edhe më të rënda ishin kushtet e punës së punëtorëve që punonin në ndërtimin e rrugëve, dhe përgjithësisht të punëtorëve të ndërtimit. Shoqëritë sipërmarrëse kapitaliste italiane, me qëllim që me investime kapitalesh sa më të pakta të realizonin fitime sa më të mëdha, e përgjithësuan sistemin e gjobave dhe e vononin për javë, e shpeshherë për muaj të tërë, pagimin e mëditjeve. Disa herë shoqëritë kapitaliste nuk ua paguanin fare punëtorëve detyrimet që kishin ndaj tyre, ose sepse shpallnin falimentimin e sipërmarrjes, ose sepse ua mohonin punëtorëve pjesërisht ose tërësisht shumën që u detyronin.

Me gjithë terrorin e egër të regjimit zogist punëtorët, për të mbrojtur me sukses të drejtat e veta, filluan përsëri përpjekjet për të krijuar organizatat e tyre. Qysh në mars të vitit 1925 në Gjirokastër u formua «Lidhja Punëtore», kurse në qershor 1927 punëtorët e punishteve rrobaqepëse të Tiranës organizuan shoqërinë me emrin «Përparimi» e në shtator të atij viti ata të Korçës formuan «Lidhjen e punëtorëve rrobaqepës». Këto shoqëri u krijuan për të luf-

tuar kundër «tepërimeve të ustallarëve», siç ishin puna që zgjaste deri në orët e vona të natës, zakoni i vjetër i esnafëve për ta mbajtur çirakun vite me radhë pa mëditje etj.

Por ato mbetën të kufizuara jo vetëm në disa qytete të caktuara, por edhe në kategori të caktuara punëtorësh. Përveç kësaj, ato u detyruan ta ndërprisnin veprimtarinë brenda një kohe të shkurtër, për shkak të masave që mori qeveria zogiste kundër tyre.

Në përgjithësi lëvizja punëtore u zhvillua në mënyrë spontane e të paorganizuar. Gjatë viteve 1925-1926 pjesa më aktive e klasës punëtore ishin punëtorët e kantiereve të ndërtimit nga rrethet e ndryshme të vendit. Ata bënin greva e linin punën për të kërkuar mëditjet për punën e kryer, të cilat nuk u jepeshin nga shoqëritë sipërmarrëse dhe nga shteti. Në vitin 1925 u hodhën në grevë kundër sipërmarrësve të huaj punëtorët që punonin në urën e Leklit dhe ata që merrnin pjesë në ndërtimin e urave në rrugën Pogradec-Qafthanë. Punëtorët e ndërtimit me gjithë urdhëresat qeveritare, nuk pranuan të punonin më tej në shoqëritë italiane sepse këto nuk i paguanin në rregull. Në shtator 1926 turma punëtorësh u grumbulluan përpara pallatit të A. Zogut dhe në mënyrë demonstrative protestuan kundër mospagimit të mëditjeve të tyre në zyrat e punëve botore. Në grevë u hodhën edhe mjaft punëtorë të tjerë të ndërtimit. Në pranverën e vitit 1927 hynë në luftë punëtorët e naftës që punonin për llogari të «Shoqërisë Anglo-Persiane të Naftës» në puset e Ardenicës. Greva e tyre u pasua nga ajo e punëtorëve të minierave të bitumit në Selenicë. Të drejtat e fituara prej tyre me grevën e tetorit të vitit 1923 ishin shkelur përsëri nga pronarët kapitalistë. Punëtorët i paraqitën drejtorisë së ndërmarrjes kërkesën për shtimin e mëditjes dhe për përmirësimin e kushteve të punës, por drejtoria nuk e mori parasysh. Më 27 maj 1927 ata shpallën grevën, e cila ishte greva punëtore më e rëndësishme dhe më e organizuar e këtyre viteve.

Ngjarjet e Selenicës i tronditën si kapitalistët italianë ashtu edhe qeveritarët zogistë të Tiranës. Qeveria dërgoi këtu përfaqësuesin e saj, me qëllim që me anën e kërcënimeve të përçante radhët e punëtorëve dhe t'i jepte fund grevës. Por punëtorët nuk u përkulën. Atëherë ajo urdhëroi prefektin e Vlorës të dërgonte kundër punonjësve repartet e xhandarmërisë për ta shtypur grevën me forcë. Pas katër ditësh qëndrese punëtorët u detyruan tëktheheshin në punë pa fituar ndonjë të drejtë.

Në nëntor të vitit 1927 u hodhën në grevë punëtorët e ndërtimit në Kashar (Tiranë). Për të kërkuar të drejtat

e tyre, ata u nisën në këmbë për në Tiranë ku demonstruan përpara zyrave qeveritare.

Nën drejtimin e «Lidhjes» së tyre, në dhjetor 1927 punëtorët rrobaqepës shpallën grevën në Korçë duke kërkuar uljen e orarit të punës në 10 orë në ditë dhe kufizimin e punës gjatë natës për të miturit. Greva zgjati rreth dy javë dhe përfundoi me plotësimin e kërkesave të punëtorëve, por këto të drejta u shkelën shumë shpejt nga punëdhënësit.

Në vitin 1928 filluan të lëviznin punëtorët e Durrësit. Në maj të atij viti detarët e grumbulluar në port shpallën grevën dhe me anën e një komiteti të zgjedhur prej tyre parashtruan kërkesën për ngritjen e mëditjes dhe përmirësimin e kushteve të punës. Greva zgjati gjashtë ditë dhe përfundoi me plotësimin e kërkesave të tyre. Më 16 shtator 1928 u hodhën në grevë punëtorët që punonin në port për llogari të shoqërisë italiane të ndërtimit «Maxorana». Greva zgjati tri ditë. Shoqëria u detyrua ta ngrinte mëditjen, por vetëm për punëtorët e kualifikuar.


Miha Lako

Lëvizja greviste, në përgjithësi, megjithëqë e kufizonte deri-diku shfrytëzimin kapitalist dhe plotësonte disa kërkesa të punëtorëve, nuk ishte në gjendje të arrinte gjithnjë qëllimin dhe t'i bënte të qëndrueshme fitoret e arritura, për shkak të mungesës së organizimit e të karakterit të saj spontan.

Lufta e masave popullore kundër regjimit zogist dhe depërtimit imperialist, sidomos rritja e lëvizjes punëtore, shtronin përpara vendit domosdoshmërinë e krijimit të një organizate të vërtetë revolucionare që do të merrte drejtimin e saj. Në këto rrethana, elementët më të ndërgjegjshëm të dalë nga gjiri i klasës punëtore e të shtyrë nga kjo kërkesë urdhëruese historike bënë hapin e parë në këtë drejtim.

Kështu në vitin 1928 punëtorët e zejtarët e përparuar të Korçës të frymëzuar nga idetë revolucionare, formuan në qytetin e tyre celulën e parë komuniste. Themeluesit e kësaj celule nuk kishin nivelin e duhur teorik e politik për organizimin e lëvizjes komuniste, Megjithatë kjo nuk i pengoi ata të vënë gurin e themelit për krijimin e kësaj lëvizjeje që shënoi një kthesë rrënjësore në historinë e vendit.

Pas pak në Korçë u krijuan celula të tjera komuniste dhe në qershor të vitit 1929 u arrit të formohej Grupi Komunist i Korçës i cili përbëhej nga këto celula dhe një Komitet drejtues i kryesuar nga Miha Lako.

Celulat dhe grupi në fazën e parë kishin si detyrë kryesore të tyre shtimin e radhëve me anëtarë të rinj. Por ata nuk e lanë pas dore edhe përhapjen sadopak të ideve komuniste në popull, sidomos në klasën punëtore. Këto ide ishin shkëndijat e para të një zjarri të madh që do të shpërthente më vonë në Shqipëri.

**Komiteti Nacional Revolucionar (KONARE)**

Ndersa brënda në Shqipëri u bë shumë i vështirë organizimi i lëvizjes demokratike e antizogiste, kjo vazhdoi në formë të organizuar jashtë vendit nga një pjesë e të mërguarve politikë që u larguan nga Shqipëria pas kundërrevolucionit të dhjetorit 1924. Këta u vendosën në Itali, Austri, Francë etj. Grupi kryesor u grumbullua në Vjenë.

Lufta e mëtejshme kundër regjimit zogist shtroi përpara tyre nevojën e sigurimit të aleatëve e, si pasojë, nevojën e përcaktimit të orientimit të tyre politik në një kohë kur në arenën ndërkombëtare vepronin, përveç grupeve imperialiste, edhe Bashkimi Sovjetik e lëvizja komuniste botërore.

Drejt këtyre të fundit i drejtuan sytë elementët demokratë më konsekuentë të grupit të Vjenës. Me nismën e tyre iu dërgua qeverisë sovjetike një letër, në të cilën Bashkimi Sovjetik njihej si mbrojtësi i popujve të vegjël dhe i lëvizjeve revolucionare, demokratike. Me anën e kësaj letre ata i kërkonin qeverisë sovjetike përkrahjen morale dhe politike në luftën e tyre kundër regjimit reaksionar të A. Zogut. Me anën e elementëve revolucionarë u vendosën lidhje me Federatën Komuniste Ballkanike dhe, nëpërmjet saj, me Internacionalen Komuniste (Kominternin).

Orientimi i grupit të Vjenës drejt Bashkimit Sovjetik

dhe lëvizjes komuniste ndërkombëtare tregoi pjekurinë politike që kishte arritur pjesa më revolucionare e tij, dhe i siguroi lëvizjes demokratike shqiptare miq të vërtetë.

Duke ndjerë nevojën e krijimit të një organizate që të drejtonte përpjekjet e popullit kundër regjimit zogist dhe imperializmit fashist, dhe duke u mbështetur në ndihmën e Federatës Komuniste Ballkanike, pjesa më e madhe e të mërguarve shqiptarë organizuan në Vjenë më 25 mars 1925 një konferencë, ku u përfaqësuan rrymat e ndryshme të lëvizjes antizogiste shqiptare në mërgim (demokratë radikalë, konservatorë, irredentistë kosovarë). Aty u formua Komiteti Nacional Revolucionar ose KONARE, siç u quajt shkurtimisht, i cili kryesohej nga Fan Noli. Në radhët e tij merrnin pjesë, midis të tjerëve, aktivistë të shquar revolucionarë të lëvizjes demokratike si Halim Xhelo, Riza Cerova etj.

KONARE-ja e bëri të njohur programin e saj me anën e shpalljes që bëri më 5 maj 1925.

Programi i KONARE-s përmblidhej në katër pika: 1) Shpëtimi i Shqipërisë nga A. Zogu dhe nga bashkëpunëtorët e tij feudalë, vegla të shteteve të huaja imperialiste. 2) Vendosja e një regjimi me të vërtetë republikan. 3) Zbatimi i reformës agrare në interes të masave punonjëse. 4) Rivendikimi i kufijve etnikë të Shqipërisë.

Programi i KONARE-së nuk ndryshonte në thelb nga ai i qeverisë demokratike shqiptare të 1924-ës.

Elementët revolucionarë të KONARE-s zhvilluan një veprimtari të gjerë propaganduese në dobi të programit të saj, duke demaskuar politikën e brendshme dhe të jashtme të A. Zogut. Zëdhënës i organizatës u bë gazeta «Liria Kombëtare», e cila filloi të botohej më 29 korrik 1925 në Gjenevë, ku u vendos redaksia e saj. Shpirti i kësaj gazete dhe drejtori i vërtetë politik i saj ishte revolucionari me horizont të gjerë dhe i guximshëm Halim Xhelo.

«Liria Kombëtare» hapi një fushatë të madhe kundër tradhtisë ndaj interesave të atdheut që bënë A. Zogu dhe klika e tij me marrëveshjet skllavëruese për themelimin e «Bankës Kombëtare» e për huan e SVEA-s, dhe me politikën e «dyerve të hapura» ndaj shteteve kapitaliste. Ajo parashikoi në mënyrë largpamëse se politika e imperializmit italian në Shqipëri e ndihmuar nga kapitullimi regjimit zogist dhe nga qëndrimi i Anglisë, ishte hapi i parë i rëndësishëm drejt agresionit kundër popullit shqiptar.

Në gazetën «Liria Kombëtare» u stigmatizua edhe qëndrimi reaksionar i shteteve ballkanike si edhe tradhtia e

lartë e A. Zogut, i cili i fali Jugosllavisë pjesë të tokave shqiptare duke cënuar kështu sovranitetin e tërësinë territoriale të vendit. Në proklamatën drejtuar popullit shqiptar më 12 gusht 1925 KONARE-ja shkruante: «Qeveritarët e rinj të Shqipërisë aq fort janë duke marrë nëpër këmbë interesat e vendit saqë Ahmet Bej Zogolli ka nisur që tani të presë copa të trupit të gjallë të atdheut për t'u shpërblyer të mirën zotërinjve që e prunë në fuqi». Gazeta botoi protestat e shumta që rrethet patriotike nga të gjitha kolonitë shqiptare të mërgimit i dërguan Lidhjes së Kombeve si edhe qeverive angleze, franceze, italiane etj.

Një pjesë e të mërguarve antizogistë kundërshtarë të mbështetjes tek Bashkimi Sovjetik dhe lëvizja komuniste ndërkombëtare, formuan qysh në fillim një grup më vete me emrin «Bashkimi Kombëtar» i cili kishte si organ të vetin gazetën «Bashkimi». Krerët e këtij grupi ishin Sotir Peci, Ali Këlcyra, Xhemal Bushati dhe Angjelin Suma.

«Bashkimi Kombëtar» doli me një platformë politike reaksionare. Ai u shpreh kundër reformave demokratike në Shqipëri, mori anën e klasave çifligare e borgjeze shqiptare dhe e luftonte A. Zogun si person, pa kërkuar përmbysjen e regjimit çifligaro-borgjez. Në proklamatën e tij «Bashkimi Kombëtar» shpallte se kishte për parim «të luftonte çdo ide bolshevike ose tjetër kësodore që trondit bazën e gjendjes shoqërore në Shqipëri». Ndryshe nga KONARE-ja, ai u lidh pas bllokut franko-jugosllav dhe financohej prej Jugosllavisë dhe më vonë në prag të agresionit fashist u vu në shërbim të Italisë fashiste.

Një pjesë e vogël e të mërguarve e udhëhequr nga agjenti i vjetër i Italisë Mustafa Kruja u lidh pas fashizmit italian. Ata formuan të ashtuquajturin «Grup të Zarës», pasi qendrën e kishin në qytetin Zarë të Dalmacisë. «Grupin e Zarës» B. Musolini e përdori si presion kundër A. Zogut. Mustafa Kruja e miratoi skllavërimin ekonomik e politik të Shqipërisë nga Italia dhe i dërgoi telegram urimi Musolinit lidhur me nënshkrimin e Paktit të parë italo-shqiptar të Tiranës.

Veprimtaria e KONARE-së e zhvilluar nën ndikimin e elementëve revolucionarë solli diferencimin në radhët e saj. Elementët e djathtë konservatorë, duke mos u pajtuar me vijën gjithnjë e më revolucionare të KONARE-së, u larguan prej saj dhe u bashkuan me grupet e tjera.

Pas prillit të vitit 1927, KONARE-ja e ndërroi emrin e vet dhe filloi të quhej Komiteti i Çlirimit Nacional (KÇN). Ai nën ndikimin e elementëve komunistë si Halim Xhelo, Riza Cerova etj. e zhvilloi më tej programin demokratik

revolucionar. Në organin e KNÇ «Liria Kombëtare» ku filloi të frynte era e luftës së klasave u kritikuan ashpër e me argumente logjike rendi çifligaro-borgjez dhe regjimi zogist si shkaktarë të mjerimit e të varfërisë së masave popullore dhe të të gjitha fatkeqësive që e pllakosën kombin. Aty u demaskua imperializmi botëror dhe në mënyrë të veçantë, politika e Anglisë, Italisë si dhe ajo e shteteve fqinje të Ballkanit kundrejt Shqipërisë. Në deklaratën e botuar më 24 prill 1927 nga KÇN dhe nga «Komiteti i Çlirimit të Kosovës» që vazhdonte të qëndronte si organizatë politike më vete, vihej në dukje se çlirimi i Shqipërisë nuk mund të arrihej veçse në aleancë me popujt e Ballkanit, me klasën punëtore të vendeve kapitaliste dhe me popujt që ishin çliruar e po çliroheshin nga imperializmi.

«Duhet, pra, ta koordinojmë lëvizjen tonë me lëvizjen liberatore (çlirimtare — Red.) të të gjithë popujve ballkanikë të shtypur dhe duhet të mbështetemi mbi të gjithë faktorët ndërkombëtarë të përparuar, në të tërë botën, — thuhej në këtë deklaratë. Nuk jemi të vetëm në luftën tonë, — vazhdohej në të, — është e vërtetë se kemi armiq të mëdhenj, por për fat të mirë kemi edhe miq. Organizatat kombëtare liberale ballkanike, punëtorët e Anglisë, të Italisë dhe të Evropës përgjithësisht, popujt që janë çliruar e që po çlirohen nga imperializmi si edhe partizanët e ideve të përparuara në të tërë botën janë miqtë tanë, miq të popullit shqiptar dhe të Shqipërisë së lirë. Këta janë aleatët tanë të natyrshëm dhe të sigurtë në fushatën tonë liberatore».

Me deklaratën e 24 prillit KÇN, dhe «Komiteti i Çlirimit të Kosovës» dolën si organizata revolucionare internacionaliste dhe i dhanë orientim shumë të drejtë lëvizjes çlirimtare shqiptare, duke bërë njëkohësisht një hap shumë të rëndësishëm përpara në ideologjinë e kësaj lëvizjeje.

KÇN i vuri vetes si detyrë të punonte me durim për organizimin, bashkimin dhe ngritjen politike të popullit shqiptar, në mënyrë që të krijonte kushtet e duhura për luftën e hapur kundër regjimit zogist dhe imperializmit.

Duke qenë nën drejtimin e elementëve komunistë KÇN propagandoi nga pozitat e luftës klasore dhe ideve revolucionare, nevojën e përgatitjes së revolucionit demokratik në Shqipëri.

Ky revolucion duhej të kryhej me pjesëmarrjen e gjerë të fshatarësisë, klasës punëtore, zejtarëve e të gjithë atyre që shtypeshin e shfrytëzoheshin. Ai duhej të drejtohej nga klasa punëtore shqiptare dhe të përgatitej e të organizohej nga Komiteti i Çlirimit Nacional, deri sa të krijohej

Partia Komuniste Shqiptare e cila do të ishte udhëheqëse e vërtetë e revolucionit.

Në një artikull të botuar në «Lirinë Kombëtare» më 15 korrik 1927, revolucionari i shquar Halim Xhelo e shihte shpëtimin e Shqipërisë në dy faktorë të rëndësishëm: «tek populli i shtypur shqiptar dhe tek elementët revolucionarë antiimperialistë të Ballkanit e Evropës».

Midis aleatëve të natyrshëm të popullit shqiptar në luftën e tij çlirimtare në radhë të parë vihej Bashkimi Sovjetik, i cili me politikën e tij në të mirë të paqes dhe për mbrojtjen e popujve të vegjël, kishte fituar zemrat e patriotëve demokratë shqiptarë.



Halim Xhelo

Në Kongresin e miqve të Bashkimit Sovjetik, që u mbajt në Moskë në nëntor të vitit 1927, me rastin e dhjetëvjetorit të Revolucionit të Madh Socialist të Tetorit, mori pjesë edhe kryetari i KÇN, F. Noli i cili e përshëndeti Kongresin në emër të popullit shqiptar, duke e përfunduar fjalimin e tij me fjalët: «Fitorja e fundit është e Ushtrisë së Kuqe. Rroftë Bashkimi Sovjetik!».

KÇN parashikonte të propagandonte gjerësisht në Shqipëri idetë e revolucionit demokratik, me anë të shpërndarjes së literaturës si dhe me anë të krijimit të komiteteve të fshehta në të gjithë vendin, të cilat duhej të merrnin përsipër njëkohësisht detyrën e vështirë të organizimit të revolucionit. Por KÇN nuk mundi ta realizojë këtë detyrë. Puna ilegale për t'u lidhur me masat nën regjimin shtypës të Zogut kërkonte sakrifica. Në këtë drejtim punuan komunistët si Halim Xheloja e Riza Cerova, por drejtuesit e organizatës në përgjithësi nuk ishin treguar shumë të gatshëm. Si pasojë KÇN nuk doli jashtë kuadrit të propagandimit dhe mbeti i izoluar nga masat punonjëse revolucionare të vendit.

Propagandën antizogiste e antiimperialiste të KÇN e mbështetën edhe mjaft patriotë e demokratë të kolonive shqiptare të mërgimit. Në luftën për përhapjen e ideve demokrate dhe antiimperialiste u shqua në këtë kohë sidomos gazeta «Republika» e Amerikës e drejtuar dhe e frymëzuar nga Fan S. Noli e cila ishte shprehëse e aspiratave të punëtorëve shqiptarë të Amerikës dhe të elementëve përparimtarë në mërgim.

# KREU VI

# MONARKIA ZOGISTE NË PERIUDHËN E KRIZËS EKONOMIKE DHE POLITIKE TË VITEVE 1929-1935

## 1. SHQIPËRIA DHE KRIZA EKONOMIKE BOTËRORE

**Shpallja e monarkisë**

Që në vitet e para të Republikës u duk qartë kalbësia e bazës mbi të cilën mbështetej regjimi i A. Zogut si dhe dështimi i plotë i demagogjisë zogiste për të mashtruar me formën republikane të qeverisjes. Pakënaqësia popullore e cila më 1927-1928 përfshiu gati gjithë vendin për shkak të zisë së bukës dhe dhunës çifligare, shtruan përpara regjimit zogist çështjen e sigurimit të tij në të ardhmen.

Nën formën republikane ky regjim nuk ishte shumë i sigurt. Statuti i Republikës linte gjithnjë një shteg të hapur për ta zëvendësuar A. Zogun, me një person tjetër gjatë zgjedhjeve të ardhshme për president republike. Për t'i zhdukur këto iluzione, Zogu vendosi ta ndryshonte formën e regjimit, duke kaluar nga republika në monarki. Në këtë drejtim një rol jo pa rëndësi luajti padyshim edhe ambicia pa kufi e vetë Zogut, i cili ëndërronte të krijonte një dinasti. Për një ndryshim të tillë, që i përforconte më tej pozitat e Zogut në Shqipëri, ishin të interesuar edhe imperialistët italianë, të cilët me Paktet e Tiranës të viteve 1926 e 1927 e kishin kthyer klikën zogiste në një vegël të tyre. Imperialistët italianë kishin investuar mjaft kapi-

tale në sektorët më të rëndësishëm të ekonomisë së Shqipërisë dhe projektonin që në të ardhmen të investonin kapitale të tjera. Organizatorët fashistë italianë kishin depërtuar si në administratën shtetërore, ashtu edhe në ushtrinë shqiptare. Prandaj rritjen e lëvizjes antizogiste qeveria italiane e shihte si një rrezik që kërcënonte pozitat e saj në Shqipëri.

Për këto arsye Roma kërkonte në këtë kohë nga diplomatët dhe organizatorët e saj në Shqipëri që të vepronin për të vendosur monarkinë dhe për ta shpallur A. Zogun mbret të shqiptarëve. Në lidhje me këtë B. Musolini udhëzonte ministrin italian në Tiranë më 11 korrik 1928: «...është logjikisht reale që në pragun e ndryshimit të kushtetutës, armiqtë e Zogut duan të orvaten për grushtin e fundit mbi personin e tij, përpara se kjo të bëhet e panevojshme, është e tepërt t'ju rekomandoj që të ushtroni, pa krijuar asnjë dyshim, vigjilencën më të madhe rreth Ahmet Zogut në këtë kthesë të regjimit».

Përpara se të kalonte në masat konkrete për shpalljen e monarkisë në vend, A. Zogu zhvilloi pazarllëqe me qeverinë e Romës lidhur me këtë çështje. Në bazë të tyre u arrit që regjimi fashist do t'i siguronte oborrit mbretëror të gjitha shpenzimet e nevojshme dhe përkrahjen e duhur ndërsa regjimi zogist pranoi të nënshkruante marrëveshjet ushtarake italo-shqiptare të 31 gushtit 1928.

Për të siguruar postin e mbretit të Shqipërisë, A. Zogu përdori të gjitha mjetet e mundshme, nga demagogjia e intrigat e deri te krimet. Ai i kushtoi një kujdes të veçantë mënjanimit nga skena politike të atyre rivalëve e bashkëpunëtorëve të afërt të tij, të cilët filluan të shqetësoheshin përpara prirjeve monarkiste të A. Zogut.

Pas M. Libohovës, i cili vdiq pak kohë pas zbulimit të grabitjeve që kishte bërë dhe pas vrasjes së C. Kryeziut, A. Zogu arriti të neutralizonte edhe rivalë të tjerë, midis të cilëve edhe Sh. Vërlacin, duke organizuar kundër tij një atentat që dështoi. Ai dalngadalë grumbulloi rreth vetes një grup politikanësh të bindur, të gatshëm për t'i shërbyer atij dhe fuqive të huaja imperialiste si në politikën e brendshme, ashtu edhe në atë të jashtme.

Për të siguruar një mbështetje më të gjerë sociale, më 11 maj 1928 A. Zogu e ndryshoi përbërjen e qeverisë, duke vënë në të elementë të tjerë borgjezë, besnikë të tij. Në fillim ai u orvat të siguronte fronin e mbretit pa një referendum popullor, sepse për rezultatet e tij ai nuk ishte kurrë i sigurt, dhe synonte ta zgjidhte çështjen «me rrugë kushtetuese» në parlament dhe në senat. Meqenëse statuti

e ndalonte në mënyrë të prerë ndryshimin e regjimit republikan, A. Zogu për t'ia arritur qëllimit, përgatiti një manevër «kushtetuese»: shtyu deputetët që përkrahnin synimet e tij monarkiste që të kërkonin në parlament rishikimin e statutit, për arsye të disa «të metave», sidomos në lidhje me strukturën e organeve shtetërore. Dhe meqenëse statuti nuk e parashikonte një gjë të tillë, Asambleja Legjislative (mbledhja e përbashkët e të dy dhomave të parlamentit) miratoi më 7 qershor 1928 projektligjin për plotësimin e statutit, sipas të cilit rishikimi i përgjithshëm i statutit ishte në kompetencat e Asamblesë Kushtetuese dhe se kur Asambleja Legjislative vendoste një rishikim të tillë, kjo e fundit ishte vetiu e shpërndarë. Në të njëjtën mbledhje Asambleja Legjislative vendosi rishikimin e përgjithshëm të statutit dhe shpërndarjen e saj, duke i përgatitur kështu A. Zogut rrugën «legale» për t'u bërë mbret.

Si President Republike A. Zogu nxori dekretin përkatës të zgjedhjeve për Asamblenë Kushtetuese. Sipas statutit, ato do të bëheshin në dy shkallë. Për të siguruar votat e zgjedhësve të dytë ai mobilizoi gjithë aparatin administrativ e xhandarmërinë dhe vuri në dispozicion të tyre për blerjen e votave shuma të mëdha të hollash, të cilat iu dhanë për këtë qëllim nga Italia.

Klika zogiste, për të krijuar një atmosferë frike dhe terrori gjatë fushatës së zgjedhjeve organizoi tri procese gjyqësore: në Durrës, Kavajë dhe Korçë. Me akuza të trilluara se gjoja po përgatitej një atentat kundër Presidentit të Republikës gjyqi në Durrës dha dënime me vdekje. Për të siguruar edhe përkrahjen e plotë të shteteve imperialiste dhe të monarkive të Ballkanit, ajo i akuzoi «atentatorët» e Durrësit se gjoja kishin vepruar sipas udhëzimeve të të mërguarve shqiptarë dhe të Federatës Komuniste Ballkanike.

Më 17 gusht 1928 u bënë votimet në praninë e përfaqësuesve të xhandarmërisë, të cilët ushtruan presion policor mbi zgjedhësit. Në shumicën e rasteve këta u detyruan të dërgonin si zgjedhës të dytë personat që kishin pëlqimin e Ministrisë së Brendshme. Megjithëkëtë jo të gjithë zgjedhësit e dytë të caktuar nga qeveria morën numrin e nevojshëm të votave dhe jo të gjithë zgjedhësit e dytë që fituan, votuan për kandidatët zogistë. Në disa raste votimet dhanë rezultate krejt të kundërta nga ato që prisnin autoritetet qeveritare të cilat, siç thoshte nënprefekti i Bilishtit, nuk ishin në gjendje të gjenin «faktorin kryesor të kësaj drame».

Për të krijuar përshtypjen se Asambleja do të shprehte vullnetin e popullit, disa prefektë i propozuan qeverisë

që të organizoheshin mitingje të gjera në gjithë vendin, ku agjentë të maskuar të qeverisë të kërkonin shpalljen e monarkisë me mbret A. Zogun. Prefektët, me lejën e qeverisë, bënë të gjitha përpjekjet për të organizuar mitingje të tilla, por dështuan plotësisht për shkak të qëndrimit armiqësor të masave popullore.

Më 27 gusht Asambleja filloi «të shqyrtonte» projekt-statutin e ri. Në projekt si formë regjimi shtetëror ishte përcaktuar monarkia. Ndërrimin e formës së regjimit bashkëpunëtorët e A. Zogut e justifikonin në mënyrë demagogjike gjoja me nevojën për të kufizuar fuqinë e Presidentit të Republikës, i cili, sipas statutit të vitit 1925, ishte njëkohësisht edhe Kryetar i qeverisë, kurse në regjimin monarkik, përveç mbretit, do të kishte edhe një kryetar qeverie.

Më 1 shtator, ditën që u miratua statuti i ri, u shpall monarkia shqiptare dhe A. Zogu mbret i shqiptarëve me emrin Zog I.

Pas shpalljes së monarkisë, më 5 shtator u formua qeveria me kryeministër bashkëpunëtorin e bindur të A. Zogut, Koço Kotën.

Pasi shqyrtoi dhe miratoi statutin, Asambleja Kombëtare u shndërrua më 1 dhjetor 1928 në parlament. Mbretëria shqiptare me ndihmën që i dhanë në arenën ndërkombëtare, Anglia dhe Italia, filloi të njihej nga qeveritë e huaja.

Në statutin e ri monarkia u pagëzua si një regjim «demokratik parlamentar», ashtu siç ishte përcaktuar edhe republika në statutin e vitit 1925. Në të vërtetë, edhe kjo formë e re nuk qe as demokratike, as parlamentare. Nën frazat demokratike fshihej diktatura e A. Zogut dhe e klikës së tij.

Sipas statutit pushtetin legjislativ tani e kishte parlamenti i përbërë vetëm prej dhomës së deputetëve, pasi senati u suprimua. Por në të vërtetë parlamenti s'ishte gjë tjetër veçse një institucion formal dhe i tillë mbeti deri në fund të sundimit të A. Zogut. Formalisht deputetët «zgjidheshin» në çdo 4 vjet, por në fakt ata caktoheshin nga A. Zogu, i cili synonte të kishte një parlament të bindur. A. Zogu kishte në dorë edhe pushtetin ekzekutiv, pasi si mbret ai mund të emëronte dhe të pushonte ministrat si edhe funksionarët e tjerë të lartë të aparatit shtetëror. Ai, kur e shihte të nevojshme, mund të rrëzonte qeverinë dhe të shpërndante parlamentin.

Sipas statutit të monarkisë, mbreti ishte kreu më i lartë i shtetit dhe komandanti suprem i forcave të armatosura. A. Zogu vendoste për traktatet politike, ekonomike e ush-

tarake me shtetet e huaja. Pa miratimin e tij asnjë ligj nuk hynte në fuqi. Ai caktonte vijën e politikës së brendshme e të jashtme të Shqipërisë.

Asambleja Kushtetuese i lidhi Zogut një rrogë vjetore prej 500 mijë fr. ari përveç shpërblimeve vjetore për familjen, dhe vendosi që, «duke marrë parasysh... nevojën e pagimit të jetesës madhështore në radhë me mbretnitë e tjera», t'i jepeshin si pronë private çifligjet e Rrethit (Durrës), Divjakës, Karavastasë, Çakajas e Remas-Pervas (Myzeqe). Më vonë atij iu dhanë edhe pasuritë shtetërore të Sarandës.

Në qarqet zyrtare të Evropës e të Ballkanit nuk pati ndonjë reagim të veçantë ndaj kësaj ngjarjeje. Vetëm në qarqet jugosllave nuk u prit mirë cilësimi i A. Zogut si «mbret i shqiptarëve». Kjo u kuptua si një dëshirë e klikës zogiste gjoja për të mbajtur në fuqi pretendimin ndaj Kosovës. Në të vërtetë kjo ishte bërë me qëllime demagogjike për të mashtruar popullin shqiptar dhe rrethet nacionaliste të vendit.

Qeveria jugosllave megjithatë, për të mos i acaruar më tej marrëdhëniet me qeverinë shqiptare e njohu ndër të parat regjimin monarkik, krahas atyre italiane e angleze. Bashkë me to e njohën edhe një sërë qeverish të tjera reaksionare. Monarkinë zogiste nuk e njohu qeveria turke e kryesuar nga Mustafa Qemali, i cili kishte bërë një luftë të ashpër për të përmbysur sulltanatin në Turqi dhe për të vendosur republikën.

**Kriza ekonomike** Shpallja e monarkisë përkoi me marrjen fund të stabilizimit të përkohshëm dhe të pjesshëm të botës kapitaliste, e cila në vitin 1929 hyri në një periudhë të re të zhvillimit të saj të pasluftës, në periudhën e krizës më të madhe që kishte njohur historia e kapitalizmit, të krizës së viteve 1929-1933.

Kjo krizë u përhap me shpejtësi edhe në vendet më të prapambetura. Kriza e përbotshme preku edhe Shqipërinë si një vend që kishte hyrë me kohë në sferën e ekonomisë kapitaliste botërore. Edhe këtu si në vendet e tjera ajo u shfaq me pakësimin e prodhimit industrial, me rrënimin e prodhuesve të vegjël zejtarë dhe me shtimin e papunësisë, me rënien shkatërrimtare të çmimeve, me uljen jashtëzakonisht të madhe të tregtisë së jashtme dhe sidomos me degradimin e theksuar të bujqësisë. Kriza përfshiu dhe sistemin monetar dhe të kreditit.

Shenjat e para të krizës u ndjenë në Shqipëri qysh nga fundi i vitit 1929. Duke parashikuar thellimin e mëtejshëm të saj, qeveritarët zogistë dhe shtypi reaksionar shpejtuan të shkarkoheshin para opinionit publik nga përgjegjësia e tyre për efektet shkatërrimtare të kësaj krize. Vetë A. Zogu në mesazhin mbretëror përpara parlamentit në tetor 1930 deklaronte se vendin e kërcënonte një krizë e madhe ekonomike-financiare, e shkaktuar, sipas tij, pjesërisht për arsye «klimaterike» dhe pjesërisht nga pasojat e krizës botërore.

Në të vërtetë Shqipëria, megjithëse një vend joindustrial dhe me një prodhim bujqësor të pamjaftueshëm edhe për nevojat e veta, duke qenë tanimë e lidhur me tregun e përbotshëm kapitalist, nuk mundi t'i shpëtonte krizës që pushtoi ekonominë kapitaliste botërore, nuk mundi t'i shpëtonte prirjes së kapitalizmit imperialist për të lehtësuar efektet shkatërrimtare të krizës në kurriz të vendeve të prapambetura dhe të dobëta ekonomikisht. Por përpjesëtimet e mëdha që mori kriza ekonomike në Shqipëri dhe sidomos vazhdimi i saj për një kohë më të gjatë se në vendet e huaja, patën edhe shkaqe të thella të brendshme.

Kriza botërore e gjeti Shqipërinë gati të falimentuar ekonomikisht e financiarisht. Me një bilanc pagesash gjithmonë pasiv, burimet financiare të saj kishin filluar të shterronin në një masë shqetësuese. Pakësimi i madh i fondeve monetare e kishin ulur në një shkallë të theksuar qysh përpara shpërthimit të krizës botërore, fuqinë blerëse të vendit. Veç kësaj, për shkak të prapambetjes në bujqësi, të mbeturinave feudale që sundonin në ekonomitë çifligare dhe të rendimenteve të ulta të prodhimeve bujqësore, edhe përpara shpërthimit të krizës botërore bujqësia shqiptare ishte në një gjendje të mjerueshme dhe e paaftë të përballonte konkurencën e bujqësisë kapitaliste më të përparuar evropiane.

Me një gjendje të tillë Shqipëria i ndjeu në mënyrë katastrofale efektet e krizës botërore. Ulja e çmimeve që u duk qysh në vitin 1929 në vendet kapitaliste të prekura nga kriza si dhe pakësimi i importimeve të tyre nga jashtë, sidomos pakësimi i importimit të prodhimeve bujqësore, e keqësuan edhe më tepër gjendjen e prodhuesve fshatarë shqiptarë, për shkak se prodhimet e tyre blegtorale, që përbënin 60-70 për qind të eksportimeve të Shqipërisë, duke mos gjetur tregje shitjeje jashtë vendit, pësuan një ulje të ndjeshme të çmimeve. Kështu kriza ekonomike në Shqipëri u shfaq me një tronditje serioze të tregtisë së jasht-

me, që preku jo vetëm eksportimet, por edhe importimet. Sikurse tregon pasqyra e mëposhtme, tregtia e jashtme vazhdoi të ulej me ritme të shpejta nga njëri vit në tjetrin, derisa në vitin 1934 si vlefta e eksportimeve, ashtu edhe ajo e importimeve ishte rreth 30 për qind më pak në krahasim me vitin 1929.

Në milionë fr. ari

| | 1929 | 1930 | 1931 | 1932 | 1933 | 1934 |
|---|---|---|---|---|---|---|
| Eksportimet | 15,7 | 12,4 | 7,5 | 4,5 | 5,7 | 4,3 |
| | (100,0%) | (84,4%) | (51,0%) | (30,6%) | (38,8%) | (29,2%) |
| Importimet | 38,6 | 33,3 | 29,5 | 22,8 | 15,9 | 12,3 |
| | (100,0%) | (86,2%) | (76,4%) | (59,0%) | 41,1%) | (31,8%) |

Shprehje tjetër e krizës ekonomike ishte rënia gjithashtu me ritme shumë të shpejta e çmimeve. Në pasqyrën e mëposhtme tregohet rënia e çmimeve të sendeve ushqimore, e marrë si mesatare gjatë viteve të krizës ekonomike në krahasim me çmimet e vitit 1928.

| 1928 | 1929 | 1930 | 1931 | 1932 | 1933 | 1934 |
|---|---|---|---|---|---|---|
| 100,0% | 92,22 | 79,79 | 85,93 | 69,16 | 46,73 | 38,07 |

Rënien më të madhe e pësuan çmimet e prodhimeve bujqësore e blegtorale, dhe sidomos prodhimet kryesore të ekonomive fshatare të Shqipërisë, siç qenë misri, gruri, leshi dhe lëkurët. Kështu, më 1929 çmimi i misrit ishte 54 për qind e atij të vitit 1928, i grurit 53 për qind, i leshit 76 për qind dhe i lëkurëve 18 për qind. Ulja e tyre vazhdoi me ritme gjithnjë më të mëdha, deri sa më 1934, në krahasim me çmimet e vitit 1928, ai i misrit arriti rreth 25 për qind, i grurit 22 për qind, i leshit 33 për qind dhe i lëkurëve afërsisht 6 për qind.

Një rol të rëndësishëm në keqësimin e mëtejshëm të gjendjes ekonomike të Shqipërisë gjatë viteve të krizës ekonomike botërore luajti dhe «Banka Kombëtare e Shqipërisë». Ndërsa shtetet e ndryshme të botës, për të lehtësuar veten e tyre nga kriza ekonomike shkatërrimtare, filluan qysh nga viti 1930 të shtonin qarkullimin monetar, duke forcuar inflacionin, «Banka Kombëtare e Shqipërisë» ndonëse kishte rezerva të mjaftueshme ari dhe valute, e mbajti qarkullimin monetar shumë të kufizuar.

Gjatë viteve 1929-1934 banka vuri në qarkullim kartmonedha me një vleftë mesatare vjetore prej rreth 12

milionë fr. ari, kurse rezervat e saj në ar e valutë arrinin mesatarisht në rreth 30 milionë fr. ari. Sipas parimit të ekonomisë kapitaliste, këto rezerva mund ta lejonin bankën ta shtonte qarkullimin pa kaluar në inflacion deri në rreth 90 milionë fr. ari. Kështu Shqipëria, megjithëse njihej si një nga vendet me monedhën më të shëndoshë në botën kapitaliste, kishte sasinë e qarkullimit të monedhës për frymë më të ulët në Evropë.

Kjo gjendje në qarkullimin e kartmonedhës në Shqipëri, e mbajtur qëllimisht prej padronëve fashistë të «Bankës Kombëtare» bëri që, nga njëra anë, të dilte në qarkullim monedha e arit, të cilin e grumbulloi vetë banka dhe e eksportoi në Itali (për këtë qëllim «Banka Kombëtare» e zhvleftësoi artificialisht napolonin ar), dhe, nga ana tjetër, të mbahej e ulët fuqia blerëse, për ta thelluar edhe më tepër krizën ekonomike të Shqipërisë.

Krahas kësaj politike deflacioni artificial në fushën e qarkullimit monetar, «Banka Kombëtare» kufizoi në një masë të theksuar edhe dhënien e kredive në Shqipëri. Edhe kreditë e akorduara në vitet e krizës ekonomike qenë shumë më të pakta se fondet për kreditë që disponontе banka. Veç kësaj, kreditë u jepeshin firmave shqiptare kryesisht për veprimtari tregtare e financiare dhe jo për veprimtari industriale. Fondet e kreditit «Banka Kombëtare» i përdori në pjesën më të madhe në dobi të shtetit italian duke blerë bono thesari (obligacione të huas shtetërore italiane) si dhe duke i depozituar pranë bankave të Italisë, të cilat, nga ana e tyre, i përdornin për të financuar ndërmarrjet kapitaliste italiane. Në fund të vitit 1930 kreditë e akorduara në Shqipëri kapnin vetëm shumën prej 3.779 mijë fr. ari (në të njëjtën datë bonot e thesarit italian të blera nga «Banka Kombëtare e Shqipërisë» arrin vleftën prej 5.304 mijë fr. ari), kurse më 1934 shumat e kredive të akorduara në Shqipëri ishin edhe më të ulëta, 3.010 mijë fr. ari (ndërsa bonat e thesarit italian ishin 5.908 mijë dhe fondet e depozituara në Itali 11 299 mijë fr. ari).

**Keqësimi i gjendjes së masave punonjëse. Zija e bukës**

Kriza ekonomike botërore në të gjitha vendet kapitaliste pati pasoja shumë të rënda për punonjësit. Ajo u solli atyre papunësinë, rritjen e shfrytëzimit, shtrenjtimin e jetesës, varfërinë e mjerimin. Por në kushtet e Shqipërisë, kur masat popullore edhe

përpara jetonin në varfëri e mjerim, kriza pati pasoja nga më të rëndat e më të shëmtuarat. Ajo mbeti për shumë kohë në kujtesën e popullit punëtor si një rrebesh i egër që i solli atij mjaft të këqia e fatkeqësi.

Nuk mbeti asnjë krahinë e Shqipërisë që nga veriu në jug që të mos ish përfshirë prej saj e që të mos kish ndjerë pasojat e saj të rënda. Militanti i shquar komunist Ali Kelmendi shkruante në atë kohë: «Kriza ekonomike po bën kërdinë me gjithë fuqinë e saj në Shqipëri. Malësitë po kanosen drejtpërdrejt nga uria. Tregtia ndodhet në një stagnacion të plotë. Numri i të papunëve po shtohet dita për ditë».

Nga pasojat e krizës vuajtën në radhë të parë fshatarësia e klasa punëtore. Ato jo vetëm pësuan goditjet më të rënda prej saj, por u bënë dhe objekt i një shfrytëzimi të egër nga klasat sunduese që deshën të kompensonin humbjet e tyre në kurriz të punonjësve.

Duke përfituar nga fakti që gjatë viteve 1929 e 1930 u mor një prodhim jashtëzakonisht i pakët misri, i cili përbënte ushqimin kryesor për një pjesë të madhe të popullsisë, si dhe nga fakti që qeveria nuk kishte vendosur akoma të importonte misër, spekulatorët, të cilët e kishin grumbulluar pjesën më të madhe të prodhimit të misrit për treg, e ngritën çmimin. Masat që u detyrua të merrte qeveria, duke importuar misër në gusht e shtator të vitit 1931, nuk e zgjidhën problemin, sepse filloi të ndjehej gjithnjë e më shumë edhe mungesa e të hollave.

Gjendja e vështirë ekonomike i detyroi shumë fshatarë të braktisnin ekonomitë e tyre të rrënuara dhe të shkonin nëpër qytete për të kërkuar punë. Por nevojat për punë nëpër qytete pakësoheshin vazhdimisht.

Rrënimi i ekonomive të vogla dhe rritja e numrit të të papunëve solli shtimin e borxheve. Gjendja e borxhlinjve u bë e vajtueshme, kurse ajo e huadhënësve jashtëzakonisht e privilegjuar, sepse kërkesat e mëdha për borxhe ngritën përqindjen e kamatës. Gjatë këtyre viteve, në mjaft raste, fajdeja arriti deri në 100 për qind. Të llogaritura përafërsisht, vetëm borxhet e fshatarëve në vitin 1933 qenë rreth 20 milionë fr. ari, gati sa ishte edhe buxheti i shtetit. Në prefekturën e Korçës shumat e dhëna borxh nga fajdexhinjtë llogariteshin rreth 6 milionë fr. ari; rreth 70 deri 80 për qind e fshatarëve të kësaj prefekture e kishin borxh tërë pasurinë e tyre. Me të tilla përpjesëtime u shtuan borxhet edhe në radhët e qytetarëve. Në Gjirokastër vetëm nga zyrat e noterit të qytetit ishin regjistruar borxhe, për më tepër se 6 milionë fr. ari.

Nga kjo situatë përfituan fshatarët e pasur të cilët i blenë tokat e fshatarëve të rrënuar me një çmim shumë të ulët dhe i shfrytëzuan këta në mënyrë të egër. Kriza ekonomike e shpejtoi kështu procesin e diferencimit klasor të fshatarësisë duke shtuar nga njëra anë radhët e fshatarësisë së varfër dhe nga ana tjetër numrin e fshatarëve të pasur. Kriza goditi rëndë edhe ekonominë qytetare. Për shkak të rënies të fuqisë blerëse, ndërmarrjet industriale mbylleshin ose e ngadalësonin prodhimin, duke e shtuar edhe më tepër numrin e punëtorëve në punë.



**Shfrytëzimi i punëtorëve të mitur në fabrikën e cigareve të shoqërisë STAMLES në Durrës**

Fabrika e çimentos në Shkodër, në maj 1930 e ndërpreu prodhimin e saj. Në fillim të gushtit u mbyll edhe dega e fabrikës së cigareve «Stamles» në Shkodër. Zejtarët dhe tregtarët e vegjël gjithashtu po falimentonin, mbyllnin dyqanet e tyre dhe shtonin radhët e ushtrisë së të papunëve. Vetëm në Shkodër 50 për qind e punëtorëve dhe zejtarëve të qytetit ishin të papunë. Prefektura e Elbasanit raportonte më 31 dhjetor të 1931 se «në sipërmarrjet e huaja punojnë me shumicë shtetas të huaj. . ., kurse shtetasit tanë po rrinë pa punë në këtë krizë të tmerrshme që po kalohet». Papunësia në Shqipëri arrinte një shifër të tillë që po të merret në raport me popullsinë, ishte nga më të lartat në Evropë. Gjëndjen e papunësisë dhe të krijimit të

ushtrisë rezervë të punës e shfrytëzuan kapitalistët, sidomos kapitalistët italianë, për të shtuar shfrytëzimin e punëtorëve duke zvogëluar mëditjet e duke rritur ditën e punës.

Gjatë viteve të krizës ekonomike botërore për shkak të papunësisë jashtëzakonisht të madhe që pushtoi vendet kapitaliste, veçanërisht ShBA, ku kishte një numër të madh të mërguarish shqiptarë, dërgesat e këtyre të fundit në Shqipëri u pakësuan. Ato nga 10 milionë fr. ari që ishin më 1929, më 1930 zbritën më 7 milionë, më 1932 në 6 milionë dhe më 1933 në 3,9 milionë fr. ari, duke e dobësuar edhe më tepër fuqinë blerëse të masave popullore të vendit. Nga ana tjetër, mbi ekonominë e vendit vazhdonte të rëndonte politika buxhetore e qeverisë. Pothuajse gjysmën e buxhetit vazhdonin ta zinin shpenzimet jo produktive për ushtrinë dhe xhandarmërinë. Po t'u shtoheshin këtyre edhe shpenzimet për aparatin burokratik e pallatin mbretëror, për ekonominë, arsimin e kulturën mbeteshin shuma qesharake. Acarimi i krizës ekonomike gjeti pasqyrimin e vet edhe në deficitin e buxhetit. Në ushtrimin financiar 1929--1930 ky deficit kapi shumën prej 2,32 milionë fr. ari, 1.84 milionë fr. ari në atë 1930-1931 dhe në ushtrimin financiar 1931-1932 deficiti arriti në 2.79 milionë fr. ari.

Për ta përballuar këtë deficit qeveria obskurantiste e A. Zogut nuk gjeti rrugë tjetër veçse të mbyllte një pjesë të shkollave dhe të ngrinte taksat 10-20 për qind. Ajo mori masa të rrepta për vjeljen e taksave duke kërkuar edhe të prapambeturat.

Pasojat e krizës dhe të politikës antipopullore e antikombëtare të regjimit zogist u shfaqën me një forcë të veçantë në zinë e bukës e cila kishte marrë tanimë karakter kronik. Në vitin 1935 ajo arriti përpjesëtime katastrofale. Me mijëra vetë, burra, gra dhe fëmijë, të zbathur e të zhveshur, grumbulloheshin përpara dyerve të prefekturave dhe nënprefekturave dhe kërkonin misër. Turma të uriturish dhe qindra fëmijë silleshin nëpër rrugët e qyteteve duke lypur bukë. Zija e bukës preku jo vetëm krahinat më të varfëra të malësive të Veriut e të Jugut por edhe rrethet bujqësore të vendit. Në shtypin e kohës gjenden përshkrime rrënqethëse për mjerimin e masave të varfëra. Autoritetet qeveritare në krahina i njoftonin Ministrisë së Brendshme për gjendjen e vajtueshme dhe pohonin se shumë familje i vinin në gjumë fëmijët pa ngrënë, se me mundime dhe fli të mëdha siguronin bukën vetëm për një herë në ditë, se vobektësia kishte arritur kulmin, aq sa ndodhnin edhe vdekje nga uria. «Dita-ditës nga çdo komunë e nënprefekturë po na arrijnë telegrame alarmante, që tre-

gojnë mjerimin e popullit të vobegtë, i cili shpesh herë po ngryset e gëdhihet pa bukë. Edhe atje ku ka misër, popullsia s'ka para ta blejë», (thuhej në njoftimet nga Berati), «. . .pjesa më e madhe e popullsisë ka mbetur pa bukë» (nga Mirdita) «. . .parashikohen me siguri vdekje prej urisë» (nga Puka e Lezha).

Si rezultat i keqësimit të gjendjes ekonomike të punonjësve në të katër anët e vendit bënin kërdinë tuberkulozi, malarja, skarlatina, fruthi, sifilizi, epidemia e gripit e të tjera. Duke qenë se nuk ekzistonte as profilaksia, as higjena dhe as institucione shëndetësore që të kuronin këto sëmundje, numri i vdekjeve rritej nga dita në ditë. Vdekshmëria ishte shumë e madhe, sidomos në fëmijët.

Pikërisht në këtë kohë Migjeni në «Legjendën e misrit» përshkruante vuajtjet e malësorëve të uritur që shkonin të merrnin «misër për fëmijë të nximë nga mjerimi, të cilët, kur duertë shtrijnë, u përngjajnë lugetënve të vocër». Ai thoshte: «. . .ushtojnë luginat nga fjalët e malsorve t'unshëm, që varg njeri mbas tjetrit ecin të ngarkuem me ka një gjysëm thesi misër; vargu i tyne asht i gjatë, pa fund, si asht e gjatë e pa fund vuejtja e tyne. Mbi kurriz të vet barin ka një gjysëm thesi misër, barin jetën e vetë, barin Perëndinë. . .». Mjerimi preku edhe punonjësit e qytetit bashkë me nëpunësit e vegjël, të cilët mbetën pa punë nga shkurtimet që iu bënë shpenzimeve të buxhetit.

Zija e bukës po krijonte kështu rrethanat për një lëvizje të re kundër regjimit të A. Zogut. Autoritetet qeveritare raportonin shqetësimin e tyre për rrezikun që i vinte rendit shtetëror nga turmat e uritura, prandaj qeveria, duke e ndjerë rrezikun, filloi të merrte masa. Ajo i dha urdhër policisë t'i kthente me forcë në vendet e tyre masat e uritura fshatare që kishin zbritur në qytet.

Nga ana tjetër, për të qetësuar revoltën e masave popullore, A. Zogu u mundua të paraqitej si iniciator i fushatës për të ndihmuar të mjeruarit nga uria. Në një letër të hapur drejtuar më 7 korrik 1935 kryeministrit, ai shkruante ndër të tjera: «Marrim vesh se nganjëherë ndodhin ngjarje, duke i dhënë fund jetës nga shkaku i dëshpërimit të pamundësisë së sigurimit të jetesës, disa të varfër që duke mos mundur të zgjatin dorën e lëmoshës, mbetën pa ndihmën e kërkujt».

Por fushatat e organizuara për ndihmë të urituirve dhe lënia e lirë e importimit të drithit nuk e zgjidhën problemin e zisë. Ato vetëm u dhanë rast spekulatorëve të grumbullonin bereqetin dhe të shfrytëzonin edhe më tepër masat e uritura.

**Reformat zogiste** A. Zogu, menjëherë pasi e shpalli veten mbret, mori masa për t'u afruar më tej me borgjezinë dhe për të plotësuar disa kërkesa të saj, në mënyrë që të zgjeronte bazën shoqërore të regjimit. Deputetët e parlamentit ai u përpoq t'i rekrutonte në shumicë nga radhët e elementëve borgjezë. A. Zogu ndërmori edhe hapa të tjera që synonin të tregonin se po çelte një epokë reformash borgjeze «përparimtare» ose «oksidentale», siç ishin, pas kodit penal që kishte hyrë në fuqi qysh në janar 1928, kodi civil (prill 1928) dhe kodi tregtar (prill 1932), të hartuara sipas modelit të kodeve përkatëse të vendeve kapitaliste të Evropës.

Krahas këtyre, për të lehtësuar e shtuar fitimet e borgjezisë, u bënë ndryshime edhe në legjislacionin financiar. Më 1929 u ul tagri doganor i importimit të lëndëve të para që i nevojiteshin industrisë së vendit. Më 1930 u përjashtuan nga doganat maqineritë e industrive që do të ngriheshin atë vit në Shqipëri. Në këtë kohë u hoq tagri doganor i eksportimit të disa prodhimeve bujqësore e blegtorale. Kur me rritjen e disa qyteteve dhe sidomos me shtimin e shpejtë të popullsisë së Tiranës, filloi të ndjehej nevoja e madhe për banesa, për ta ndihmuar borgjezinë që t'i investonte kapitalet e saj në ndërtime, qeveria shqiptare përjashtoi më 1929 për një kohë prej 4 vjetësh (më vonë ky afat u shty edhe për 4 vjet të tjera) nga tagri doganor materialet për ndërtimin e banesave në Tiranë e Durrës.

Edhe me politikën e tij fiskale A. Zogu përkrahte jo vetëm çifligarët, por edhe borgjezinë e pasur. Të ardhurat buxhetore nga kjo borgjezi, në krahasim me ato që vinin nga masat popullore, ishin shumë të vogla. Tatimi i fitimit që nxirrej nga borgjezia përfaqësonte mesatarisht rreth 4 për qind të buxhetit të shtetit dhe prekte vetëm 1 për qind të fitimeve të saj.

Me gjithë këtë, në aparatin burokratik dhe në jetën ekonomike e shoqërore të vendit vazhdonin të luanin gjithnjë një rol të rëndësishëm elementët çifligarë. Duke mos hequr dorë nga politika për t'i përkrahur ata, regjimi i Zogut u bë një nga faktorët kryesorë të degradimit të bujqësisë shqiptare dhe të keqësimit të gjendjes së masave të varfra fshatare. Prodhimi bujqësor ishte gjithnjë i ulët dhe Shqipëria vazhdonte të importonte sasi të mëdha drithi me një vleftë mesatare vjetore prej rreth 10 milionë fr. ari, d.m.th. aq sa ishte edhe bilanci pasiv vjetor i pagesave. Marrëdhëniet gjysmëfeudale që ruheshin në pronat e çifligarëve, nuk u jepnin nxitje çifçinjve të shtonin prodhi-

min bujqësor. Përveç kësaj për shkak të rendimenteve të ulëta dhe të koniunkturës së çrregullt të çmimeve, çifligarët kishin më shumë interes t'ua jepnin si më parë tokat e tyre me qira blegtorëve si kullota, se sa çifçinjve për t'i punuar. Ndërsa më 1913 nga një hektar tokë e punueshme dhe kullotë natyrore (pa përfshirë tokën djerrë pronari latifondist duke ia dhënë me qira çifçiut, siguronte më tepër të ardhura (p.sh. në çiflikun Jubë, qiraja ishte 11,3 fr. ari për hektar, në Kullë — 31,40 fr. ari) nga sa merrte prej blegtorit (pothuajse kudo mesatarisht 4 fr. ari për hektar), tani, më 1929, ai siguronte sidomos në Myzeqe, më tepër të ardhura nga blegtori kur e jepte si kullotë (në Çiflikun e Ri — 25 fr. ari për hektar, në Shënepremte — 2,50 fr. ari) se sa kur ia jepte çifçiut për ta punuar (në Barbullinjë 5,57 fr. ari për hektar, në Qerret — 0,73).

Në qarqet përparimtare të vendit kërkohej gjithnjë e më me forcë zgjidhja e «problemit shtetëror të bukës» dhe rregullimi i bilancit pasiv të ekonomisë kombëtare me përmirësimin e ekonomisë së bujkut duke e bërë atë pronar të tokës dhe duke e ndihmuar me kredi.

Pakënaqësia e thellë që kishte përfshirë masat e gjera fshatare dhe kërkesat këmbëngulëse për një rindarje të tokës, e detyruan A. Zogun të bënte në këtë drejtim një politikë demagogjike. Kështu në mesazhin që u drejtoi deputetëve në dhjetor 1928 me rastin e hapjes së parlamentit, A. Zogu foli edhe për nevojën e një reforme agrare në Shqipëri. Duke premtuar reformën agrare, ai nuk synonte vetëm të ngjallte te masat fshatare iluzionin se shpëtimi i tyre do të vinte nga monarkia, por edhe ta përdorte atë si një kërcënim kundër disa pronarëve të mëdhenj rivalë të tij.

Në prill të vitit 1929 A. Zogu ngarkoi një komision, nën kryesinë e ministrit të Drejtësisë Hiqmet Delvina, për të hartuar projektligjin e reformës. Për studimin e kushteve dhe mundësive të zbatimit të një reforme agrare brenda kuadrit të marrëdhënieve çifligare-borgjeze, u ngarkua profesori italian Xh. Lorenconi, i cili me relacionin e hollësishëm studimor që i paraqiti qeverisë zogiste, ua bëri më të qartë padronëve të Romës gjendjen e bujqësisë shqiptare dhe si mund të depërtohej më mirë në këtë sferë.

Qeveria fashiste nuk ishte e interesuar për zbatimin e një reforme agrare demokratike-borgjeze, sepse donte të ruhej gjendja e prapambetur e borgjezisë dhe të mos cenohej sundimi i çifligarëve mbi të cilët ajo e mbështeste kryesisht politikën e saj. Ajo ishte për zbatimin e një reforme të cunguar e demagogjike e cila do të mund ta ulte sadopak

pakënaqësinë e popullit dhe do të shmangte një lëvizje popullore që mund të rrezikonte edhe pozitat italiane. Çështja e reformës agrare ngjalli interesim të madh në opinionin publik shqiptar. Gjatë përgatitjes së projektligjit, në shtyp dhe në parlament, ashtu si në vitet 1920-1924 u shfaqën pikëpamje të ndryshme në lidhje me mënyrën e zbatimit të reformës. Edhe këtë radhë krahas kërkesave për një shpronësim me pagesë të tokave të tepërta të pronarëve çifligarë, dolën edhe kërkesat që përfaqësonin interesat e masave fshatare për një shpronësim pa pagesë dhe për ndarjen e tokave në dobi të bujqve «pa të holla dhe pa asnjë shpërblim». Shpërblimi që do të kishte në këtë rast shteti, siç shkruante «Gazeta e Korçës» më 29 janar, ishte «se bujku shqiptar, që sot nuk është veçse një rob, nesër do të bëhet një pronar».

Por A. Zogu dhe qeveria e tij nuk kishin ndërmend të preknin interesat e çifligarëve si klasë.

Koha e gjatë që kaloi për përgatitjen e projektligjit, u dha mundësi pronarëve të mëdhenj t'i copëtonin pronat e tyre e t'i ndanin nëpër trashëgimtarë të ndryshëm, t'i dhuronin nëpër miqtë e tyre, me qëllim që nesër t'i merrnin përsëri, të bënin shitje fiktive ose dallavere të tjera, në mënyrë që në ato toka të bëhej i pamundur zbatimi i reformës agrare. Nga ana tjetër, çifligarët nuk pushuan së ndërhyri pranë qeverisë, për ta detyruar që të kufizohej vetëm me një reformë formale. Kur kryeministri Pandeli Evangjeli, duke i paraqitur parlamentit më 13 mars 1930 programin e qeverisë deklaroi, ndër të tjera, se qëllimi i reformës agrare ishte të pajtonte interesat e bujkut me ato të pronarit, deputetët që përfaqësonin interesat e çifligarëve i kërkuan qeverisë të hiqte dorë nga masat ekstreme në zbatimin e reformave.

A. Zogu e dekretoi ligjin e «reformës agrare» më 3 maj 1930. Qeveritarët dhe zëdhënësit e tyre në shtyp shpejtuan ta popullarizonin atë si një vepër përparimtare. Në të vërtetë, ligji përmbante vetëm një reformë gjysmake. Ai nuk i shpronësonte pronarët e mëdhenj. Këtyre do t'u merrej me pagesë vetëm ajo pjesë që do të quhej e «tepërt». Pjesa e «tepërt» dilte nga një sërë llogaritjesh. Nga sasia e tokës që zotëronte çifligari, atij i llogaritej një sasi prej 40 hektarësh për nevojat familjare, kur kjo përbëhej prej më pak se 5 vetësh; për çdo pjesëtar tjetër llogariteshin edhe 5 hektarë tokë për secilin. Sasia e tokës që mbetej ndahej në tri pjesë: dy i mbeteshin pronarit, i cili do t'i shfrytëzonte si edhe më parë me anën e çifçinjve, dhe vetëm një e treta prekej nga reforma agrare kundrejt shpërblimit

prej 20 fr. ari për hektar të cilin do ta paguanin bujqit që do të bëheshin pronarë të saj. Kështu për shembull në rast se një pronar zotëronte 1 000 hektarë atij i merreshin afërsisht 310 hektarë, kurse atij që zotëronte 100 hektarë i merreshin vetëm 20. Nga ana tjetër, bujqit do të përfitonin nga reforma agrare me pagesë jo më tepër se 0,5 hektar për frymë. Po sado anëtarë që të kishte familja e një bujku, ajo nuk mund të merrte më tepër se 5 hektarë.

Bashkë me ligjin e «reformës agrare» u shpall një moratorium, d.m.th. një shtytje e afatit për pagimin e borxheve të marra deri atëherë nga ana e fshatarëve. Moratoriumi ishte për një periudhë prej 5 vjetësh. Njëkohësisht, u dekretua krijimi i «Bankës Bujqësore të Shtetit» si edhe një «kontratë tip», sipas së cilës do të rregulloheshin marrëdhëniet midis bujqve që nuk do të përfitonin dot nga reforma agrare dhe pronarëve çifligarë që do të vazhdonin t'i jepnin me qira tokat që u mbeteshin. Këto marrëdhënie, sipas kontratës, mbështeteshin në sistemin kapitalist të shfrytëzimit.

Ligji i «reformës agrare» kufizonte deri diku çifligjet e mëdha dhe krijonte mundësi për një rritje më të shpejtë të elementëve kapitalistë në fshat. Por, nga ana tjetër, ai linte shteg që të mos prekeshin nga reforma ata çifligarë që shpejtuan të bënin shitje fiktive të tokave midis anëtarëve të familjeve të tyre, shitje të cilat neni 5 i ligjit i njihte të vlefshme. Për më tepër, ligji parashikonte që pronarët e mëdhenj të mund t'i shisnin tokat e tyre edhe pas hyrjes së tij në fuqi, me lejën e zyrës së reformës agrare (neni 7), lejë të cilën pronarët e mëdhenj e merrnin pa vështirësi. Përveç kësaj, disa kohë pas dekretimit të ligjit filloi të flitej për vështirësi praktike e teknike në zbatimin e tij. Në Myzeqe e në Fushë-Krujë u dërguan disa specialistë e teknikë, por veprimtaria e tyre u mpleks me formalitetet e burokracisë.

Kështu ligji i «reformës agrare», i trumbetuar me aq bujë përveç se u zvarrit, u zbatua vetëm në një masë të parëndësishme. Ai preku vetëm 8109,5 hektarë tokë prej të cilave 3411,5 hektarë u morën nga çifligjet shtetërore dhe 4698 hektarë nga çifligjet private. Këto toka iu dhanë 1888 familjeve të muhaxhirëve kosovarë. Pas vitit 1935 «reforma agrare» u la fare në harresë. Mbrojtësit e intereSave çifligare për të përligjur dështimin e «reformës» deklaruan në shtyp se bujqit gjoja nuk mund të bënin dot pa ndihmën dhe mbrojtjen çifligare dhe se çdo reformë për çlirimin e tyre nga zgjedha çifligare ishte gjoja në dëm të përparimit të vendit.

Moratoriumi, që mund ta lehtësonte deri diku gjendjen e fshatarëve të varfër, mbeti në letër. Fajdexhinjtë i detyruan fshatarët me presione të ndryshme t'i zëvendësonin senetet e vjetra të borxheve me tituj-detyrimi të rinj, të cilët mbanin data pas shpalljes së moratoriumit. «Banka Bujqësore» nga ana tjetër mbeti në letër, sepse kapitali fillestar i saj u përdor për qëllime të tjera.

Autoritetet qeveritare jo vetëm mbyllën sytë përpara akteve arbitrare të çifligarëve e të fajdexhinjve, por morën hapur anën e tyre në luftë kundër fshatarëve. Vetë shteti, pronari më i madh i tokave, përdori forcën e xhandarmërisë, arrestimet e burgimet për t'i detyruar fshatarët e rrënuar, që s'u kishte mbetur asgjë veç fuqisë së tyre punëtore, të paguanin të dhjetën dhe taksat shtetërore, të cilat ishin shtuar.

Reformat zogiste në përgjithësi nuk sollën ndonjë ndryshim në gjendjen ekonomike e shoqërore të masave popullore. Nga ato përfitoi në mënyrë të veçantë borgjezia shqiptare.

**Depërtimi i mëtejshëm i kapitalit italian**

Më tepër se sa borgjezisë kombëtare, politika ekonomike e A. Zogut i shërbeu, ashtu si edhe në vitet e republikës, depërtimit pa pengesa të kapitaleve të huaja dhe në radhë të parë të kapitalit italian, gjë që, shkaktoi pakënaqësinë e rretheve të caktuara borgjeze shqiptare.

A. Zogu, edhe pasi u bë mbret, e ruajti miqësinë me Italinë fashiste, miqësi që tani e kishte vënë Shqipërinë në sferën e ndikimit të plotë të Romës. Gjatë viteve të krizës ekonomike, kur Shqipëria kalonte vështirësi të mëdha, B. Musolini, u përpoq t'i forconte këtu edhe më shumë pozitat imperialiste italiane dhe ta lidhte sa më fort klikën zogiste pas vetes.

Përfaqësuesit e Italisë në Shqipëri, sidomos ministri U. Sola dhe kryetari i misionit ushtarak italian gjeneral A. Pariani, i shtuan ndërhyrjet e tyre pranë qeverisë shqiptare për të mos i bërë asnjë pengesë invadimit në Shqipëri të shoqërive kapitaliste italiane dhe për të respektuar marrëveshjet skllavëruese që ishin lidhur midis Romës e Tiranës. Ky presion u bë në mënyrë të vrazhdë sidomos në lidhje me çështjen e «Shoqërisë së Përgjithshme Italiane të Vajgurit». («Azienda Generale Italiana Petroli»--AGIP).

Qeveria e K. Kotës e kishte shpallur monopol shtetëror shitjen e vajgurit dhe të benzinës në Shqipëri për ta dhënë në koncesion. Krahas shoqërive kapitaliste italiane e amerikane u treguan të gatshme ta merrnin këtë koncesion edhe shoqëritë shqiptare STAMLES dhe SITA. Luftën e fituan kapitalistët italianë. Ndërhyrja e U. Solës e detyroi qeverinë shqiptare t'i bindej Romës dhe t'ia jepte koncesionin shoqërisë italiane AXHIP.

Koncesioni i ri preku drejtpërdrejt jo vetëm interesat e sipërmarrësve shqiptarë (AXHIP-i nuk pranonte të caktonte agjentë shqiptarë për shitjen e karburanteve), por edhe interesat e blerësve. AXHIP-i e përdori koncesionin për të bërë qysh në fillim shpërdorime të hapura, dhe i ngriti çmimet e benzinës e të vajgurit.

Opinioni publik shqiptar bëri protesta energjike. Shtypi hapi kundër AXHIP-it një fushatë të cilën e inkurajuan edhe shoqëritë shqiptare e të huaja që konkuronin shoqërinë italiane.

Deputetët që përfaqësonin rrethet tregtare të prekura nga koncesioni i AXHIP-it, e shfrytëzuan këtë rast për të protestuar në parlament. 36 deputetë i paraqitën A. Zogut më 20 tetor 1929 një deklaratë, ku shprehej pakënaqësia ndaj qeverisë së K. Kotes për koncesionin e dhënë AXHIP-it.

Qeveria u detyrua ta merrte këtë çështje në shqyrtim. Pasi dolën në shesh abuzimet e mëdha të bëra nga AXHIP-i dhe shkeljet e kontratës nga ana e tij, qeveria, me këmbënguljen e ministrit të Financave Milto Tutulani, ia kaloi më 30 tetor 1929 çështjen gjyqit.

Pakënaqësia ndaj veprimeve arbitrare të shoqërive kapitaliste italiane filloi të shfaqej hapur edhe në lidhje me SVEA-n. Pasi u miratua në qershor 1929 dekretligji mbi përdorimin e fondeve të huas së SVEA-s për punët botore, midis shoqërisë italiane dhe Ministrisë shqiptare të Ekonomisë Kombëtare lindën mosmarrëveshje lidhur me objektet ku do të përdoreshin këto fonde. SVEA, duke mbrojtur interesat e imperializmit italian, për të penguar me të gjitha mënyrat zhvillimin e ekonomisë kombëtare shqiptare dhe për të ndërtuar objekte me rëndësi strategjike të parashikuara nga shtatmadhoria italiane, vendosi t'i caktonte vetë këto objekte, në kundërshtim me dëshirën e palës shqiptare. Përveç kësaj ndërtimet botore iu dhanë në sipërmarrje kryesisht shoqërive italiane.

Atmosfera e pakënaqësisë që u krijua në Shqipëri, nuk ishte aspak në dobi të Italisë fashiste. Legata italiane në Tiranë, e cila vepronte si zot në tokën shqiptare, vendosi ta rrëzonte qeverinë e K. Kotës, e cila nuk diti ta

mbyllte skandalin e AXHIP-it pa cenuar prestigjin e Italisë. Me këtë rast gjeneral Pariani i shkruante ministrisë së vet në Romë, se, në qoftë se Shqipëria nuk do të tregohej mirënjohëse kundrejt Italisë, «ne do të kishim të drejtën më të plotë para gjithë botës ta zhduknim këtë vend nga harta gjeografike». Përfaqësuesit e Italisë u hodhën në sulm kundër qeverisë së K. Kotës, duke i dhënë të kuptonte A. Zogut se simpatitë e tyre ishin për kryetarin e parlamentit Pandeli Evangjelin, i cili në janar të vitit 1930, kishte shkuar në Romë dhe ishte takuar me B. Musolinin. Ministri italian U. Sola ia doli të shkaktonte një krizë qeveritare. Më 4 mars 1930 qeveria e K. Kotës dha dorëheqjen. Qeverinë e re e kryesoi P. Evangjeli, i cili, në deklaratën programatike që bëri përpara parlamentit më 13 mars ripohonte vendosmërinë për t'i qëndruar «besnike besëlidhjes me aleaten e madhe italiane».

Por «miqësia» me Italinë po e shpinte vendin drejt katastrofës. «...Aleanca italo-shqiptare, — shkruante në gusht 1930 gazeta «Arbënia» — ... ka një tendencë të madhe për të marrë formën e një zgjedhe ekonomike për Shqipërinë».

Për borgjezinë shqiptare u krijua një gjendje mbytëse. Ajo ngriti përsëri zërin e protestës kundër politikës qeveritare që nuk i mbronte sa duhej interesat e saj. Ajo nuk ishte kundër hyrjes së kapitalit të huaj në Shqipëri, por kërkonte të merrte pjesë edhe vetë, me kapitalet e saj, në koncesionet që u jepeshin kapitalistëve italianë. Përveç kësaj, ajo kërkonte ngritjen e tagrit doganor për ato mallra të importuara që prodhoheshin në vend, dhe në përgjithësi rishikimin e traktatit tregtar me Italinë. Në mënyrë të veçantë ngritën zërin pronarët e 13 fabrikave të miellit kundër tagrit të ulët doganor për miellin e importuar.

Çështja e rishikimit të traktatit tregtar me Italinë u ngrit edhe në parlament, në shkurt 1931. Nëpërmjet deputetëve, borgjezia shqiptare kërkonte një traktat të ri që të lehtësonte shitjen e prodhimeve bujqësore e blegtorale në tregjet italiane. Por A. Zogu nuk mori ndonjë masë.

Ndërkaq deficiti buxhetor sa vinte e rritej. Qeveria nuk ishte në gjendje të administronte shtetin pa një ndihmë të re nga jashtë. A. Zogu iu drejtua përsëri Italisë fashiste për një hua të re. Roma e pranoi kërkesën, sepse shtimi i borxheve të qeverisë shqiptare e shpejtonte skllavërimin e plotë ekonomik e politik të Shqipërisë. Më 26 qershor 1931, në një sesion të jashtëzakonshëm, parlamenti shqiptar miratoi projektligjet për kontraktimin e huas së re prej 100 milionë fr. ari që do të jepeshin nga qeveria

italiane brenda 10 vjetëve me këste prej 10 milionë fr. ari në vit dhe do të shlyheshin pas një afati të gjatë.

Kjo hua ishte e para në marrëdhëniet italo-shqiptare që jepej me kusht politik të shprehur hapur në marrëveshje: pranimi nga ana e qeverisë shqiptare, i politikës skllavëruese të Italisë në Shqipëri.

Por huaja e re ashtu si edhe të tjerat shërbeu vetëm për të zgjidhur përkohësisht problemin e mbajtjes së aparatit burokratik. Ajo nuk e zgjidhi aspak problemin e krizës ekonomike, që sa vinte thellohej. Orvatjet që bëri qeveria për të balancuar eksportin me importin dështuan sepse vazhdonte të mbetej në fuqi traktati tregtar italo-shqiptar, që ishte bërë një pengesë e ndjeshme për tregtinë shqiptare.

**Acarimi i marrëdhënieve shqiptaro-italiane**

Nga depërtimi gjithnjë e më i madh i Italisë fashiste në Shqipëri, përveç masave popullore dhe kategorive të caktuara të borgjezisë kombëtare, kishin filluar të shqetësoheshin në një farë shkalle edhe disa rrethe të burokracisë zogiste, të cilat kishin frikë se ky depërtim mund të vinte një ditë në pikëpyetje pozitat dhe pushtetin e tyre.

Në këto kushte klika zogiste vendosi të merrte një qëndrim më të vendosur ndaj Italisë. Ajo shpresonte se një veprim i tillë do të gjente si përkrahjen e rretheve të gjera brenda vendit, ashtu edhe atë të qarqeve politike të jashtme, do ta detyronte Italinë ta shtonte ndihmën ose do t'i siguronte Zogut përkrahjen e ndonjë fuqie tjetër që do ta çlironte sadopak nga nyja italiane.

Këtë qëndrim të klikës zogiste e ndihmoi përkohësisht edhe fakti që Italia fashiste në këtë periudhë po zhvillonte një politikë jo aq aktive në Ballkan dhe po përpiqej të fitonte prestigj në kuadrin e politikës evropiane.

Në vjeshtë të vitit 1931 qeveria zogiste u takua me përfaqësuesit e qeverisë jugosllave dhe kërkoi ndihmën e saj e të shteteve të tjera ballkanike për t'u lehtësuar nga zgjedha italiane. Qeveria jugosllave duke mos dashur të acarojë marrëdhëniet me Italinë nuk ia premtoi Shqipërisë këtë ndihmë, por vetëm e nxiti qeverinë e Tiranës për qëndresë.

I nxitur edhe nga qëndrimi i Anglisë, në nëntor 1931, A. Zogu nuk e përtëriti paktin italo-shqiptar të 1926-ës.

Mospërtëritja e paktit nga ana e Zogut shkaktoi reak-

sion të menjëhershëm në rrethet qeveritare italiane. Qeveria e Romës mbeti e pakënaqur nga ky akt, por nuk nguli këmbë, jo vetëm sepse nuk donte që opinioni publik shqiptar të ngrihej përsëri kundër saj, por edhe sepse traktati nuk kishte më vlerën e mëparshme, meqenëse tani A. Zogu dhe qeveria e tij ishin lidhur kokë e këmbë pas Italisë dhe se ishte në fuqi pakti i «aleancës mbrojtëse» i vitit 1927. Megjithatë kjo ishte një goditje për Italinë dhe dëshmonte se mbështetja tek A. Zogu nuk ishte plotësisht e sigurt. Qeveria fashiste vuri atëherë në veprim sidomos mekanizmin e fuqishëm të huas së SVEA-s dhe kërkoi që qeveria shqiptare të shlyente borxhin që i kishte kësaj shoqërie. Meqenëse arka ishte bosh, A. Zogu iu lut Romës që kjo ta shtynte edhe njëherë afatin e shlyerjes së kësaj huaje dhe t'i jepte shtetit shqiptar një ndihmë të re për normalizimin e gjendjes. B. Musolini, duke shprehur gatishmërinë për këtë ndihmë, gjeti rastin për t'i kërkuar A. Zogut si kusht që midis Italisë dhe Shqipërisë të bëhej bashkimi doganor. Por ky bashkim ishte plot rrezique për regjimin zogist. Ai do t'i hiqte nga dora shtetit shqiptar disa miliona fr. ari në vit të ardhura që siguronte me anën e tagrit doganor, do të lejonte vërshimin e papërmbajtur të mallrave italiane, të cilat do t'i konkuronin edhe më lehtë e do t'i rrënonin krejt prodhuesit shqiptarë dhe do ta shtonte pakënaqësinë kundër klikës zogiste, në mbarë popullin. Për këtë arsye A. Zogu e hodhi poshtë kërkesën e B. Musolinit dhe filloi të merrte masa demonstrative që t'i jepte të kuptonte Romës se gjoja do ta rishikonte politikën e tij ndaj Italisë, në rast se kjo nuk hiqte dorë nga kërkesat e saj dhe nuk ndihmonte në përmirësimin e gjendjes ekonomike e financiare të regjimit.

Një nga këto masa ishte ndalimi i frekuentimit të shkollave të huaja (masë e drejtuar kryesisht kundër shkollave italiane) nga shtetasit shqiptarë që u bë me dekretligjin e 14 shtatorit 1932 dhe u miratua nga parlamenti në pranverën e vitit 1933. Katër shkolla profesionale, të Shkodrës, Beratit, Gjirokastrës dhe Korçës, kaluan nga administrimi i drejtorëve italianë në administrimin e Ministrisë së Arsimit, e cila caktoi në krye të tyre drejtorë shqiptarë. Nga drejtor shqiptar filloi të administrohej dhe shkolla teknike amerikane në Tiranë.

Si përgjigje qeveria fashiste tërhoqi në Itali jo vetëm personelin mësimor, por edhe pajisjet shkollore, kështu që shkollat u mbyllën. Në prill të vitit 1933 parlamenti ndryshoi nenet e kushtetutës që lejonin funksionimin e shkollave private e fetare në Shqipëri, masë me të cilën go-

diteshin shkollat që drejtoheshin nga kleri katolik, subvencionoheshin nga qeveria italiane dhe zhvillonin veprimtari antikombëtare e në dobi të fashizmit. Si rrjedhim edhe këto shkolla u mbyllën. Po ashtu, qeveria e A. Zogut vendosi të mos e përsëriste marrëveshjen e 1928-ës që u jepte të drejtën «instruktorëve» ushtarakë italianë të qëndronin në radhët e ushtrisë shqiptare. Si pasojë, shumica e oficerëve italianë, me në krye agjentin fashist gjeneral Parianin u larguan nga Shqipëria.

Qeveria zogiste si mjet presioni përdori edhe kritikat në shtyp kundër shoqërive koncesionare italiane e marrëveshjeve tregtare me Italinë, të cilat u bënë gjithnjë e më të shpeshta. Për të përballuar gjendjen e rëndë financiare që u krijua nga ndërprerja e kredive italiane u morën disa masa për shkurtimin e shpenzimeve, u vunë taksa të reja dhe u hartua projekti për emetimin e një huaje të brendshme. Por këto nuk e ndryshuan gjendjen.

Italia fashiste nga ana e saj kundërveproi. Më 1 prill 1933 u ndërpre pagesa e këstit të huas së SVEA-s, gjë që i vuri edhe një herë financat e regjimit përpara falimentimit të plotë. I shqetësuar nga vështirësitë financiare-ekonomike dhe duke mos pasur shpresë për ndihmë nga vendet e tjera, që ia refuzuan atë, A. Zogu i kërkoi B. Musolinit zhvillimin e bisedimeve për të rivendosur marrëdhëniet e mëparshme duke i premtuar se do ta vinte gjuhën italiane, si gjuhë të detyrueshme, në të gjitha shkollat e vendit. Ky hap B. Musolinit iu duk i pamjaftueshëm. Duke përfituar nga lëkundjet e Zogut qeveria fashiste e Romës, në gusht të vitit 1933, i kërkoi këtij në formë ultimatumi të denonconte të gjitha marrëveshjet tregtare që Shqipëria kishte lidhur me vendet e tjera dhe për çdo marrëveshje të re që do të lidhte të merrte më parë pëlqimin e Italisë, që të gjitha objektet ushtarake të vendit t'i shiteshin Ministrisë italiane të Luftës, që organizatorët anglezë të xhandarmërisë të largoheshin nga Shqipëria e të zëvendësoheshin me organizatorë italianë, e që organizatorët italianë të larguar të riktheheshin, që shkollat katolike të mbyllura të hapeshin përsëri, që gjuha italiane të ishte e detyrueshme në të gjitha shkollat e mesme, që gjithë studentët të dërgoheshin vetëm në universitetet e Italisë dhe liceu francez i Korçës të zëvendësohej me një lice italian. Qeveria fashiste arriti deri atje sa të kërkonte edhe vendosjen e mijëra kolonëve italianë në zonën e Myzeqesë, kërkesë që u përkrah edhe nga kleri reaksionar katolik.

Këto kërkesa shumë të rënda A. Zogu nuk i pranoi. Qëndresa e tij u inkurajua nga Anglia, e cila synonte ta

detyronte Romën të mos ndërmerrte veprime pa pëlqimin e Londrës si edhe nga Jugosllavia, rivalja e Italisë në Shqipëri. Ndërkohë ishin përmirësuar marrëdhëniet shqiptare-jugosllave. Midis dy vendeve u lidhën një sërë marrëveshjesh tregtare, por këto nuk dhanë rezultatet që priteshin. Jugosllavia nuk ishte në gjendje as politikisht edhe as ekonomikisht ta përballonte ekspansionin italian në Shqipëri. Qeveria zogiste bëri përpjekje për të siguruar edhe ndihmën e Paktit Ballkanik që u krijua në fillim të vitit 1934 kryesisht për të neutralizuar e kundërshtuar synimet aneksioniste të Bullgarisë kundër vendeve të tjera ballkanike. Por këto fuqi e bënë veshin të shurdhër, sepse e ndjenin veten të pafuqishme t'i kundërviheshin politikës italiane dhe dyshonin në mundësinë e shkëputjes së Shqipërisë nga ndikimi italian. Edhe kërkesat drejtuar Francës për ndihmë nuk dhanë ndonjë rezultat pasi qeveria franceze vuri një varg kushtesh që ishin po aq të rënda sa edhe ato italiane.

Musolini i diktoi këto përçapje dhe duke parë se klika zogiste ishte pa përkrahje si brenda, ashtu edhe jashtë vendosi ta shtonte presionin për ta detyruar të kapitullonte. Më 22 qershor 1934, 22 luftanije italiane iu afruan portit të Durrësit pa asnjë paralajmërim e pa lejen e autoriteteve shqiptare dhe hodhën spirancat në ujërat territoriale të Shqipërisë. Njëkohësisht ministri italian në Tiranë, Koh (Koch) e njoftoi qeverinë shqiptare se flota ushtarake do të largohej nga bregdeti shqiptar, vetëm kur ta shikonte me vend qeveria italiane. Kjo ishte një kanosje për zbarkim. A. Zogu njoftoi menjëherë përfaqësuesit diplomatikë të Anglisë e të Francës në Tiranë dhe kërkoi ndërhyrjen e tyre. Anglia dhe Franca kërkuan shpjegime nga Italia për këtë veprim dhe e këshilluan atë të mos e acaronte më tej gjendjen. Në të njëjtën kohë qeveria britanike e këshilloi edhe A. Zogun që të gjente rrugën e pajtimit. Në bisedimet paraprake që u zhvilluan midis të dy palëve, qeveria e Romës i premtoi A. Zogut se do t'i jepte ndihmat e nevojshme dhe kërkoi prej tij rikthimin e misionit ushtarak italian në Shqipëri si dhe premtimin solemn se Shqipëria nuk do të hynte në Paktin Ballkanik. A. Zogu, i cili nuk kishte forca e as vullnet për ta përballuar deri në fund këtë shantazh brutal u detyrua të pranonte rivendosjen e marrëdhënieve të ngushta me Italinë dhe dalngadalë kapitulloi plotësisht përpara presionit të Romës. A. Zogu deklaroi se e quante si një vizitë «miqësore» ardhjen e luftanijeve në Durrës dhe i lejoi detarët e këtyre luftanijeve të zbrisnin në tokë për të vizituar qytetin.

Kështu mori fund gjendja e nderë në marrëdhëniet italo-shqiptare dhe midis qeverisë fashiste dhe asaj zogiste filluan pazarllëqet për nënshtrimin e mëtejshëm të Shqipërisë ndaj Romës.

**Marrëdhëniet shqiptare-sovjetike**

Në rrethanat e dobësimit të theksuar të pozitës politike të regjimit dhe kur urrejtja popullore sa vinte shtohej, qeveria zogiste u mundua të shfrytëzonte në të mirë të saj lidhjen formale të marrëdhënieve diplomatike me Bashkimin Sovjetik. Më 1934 qeveria sovjetike, duke ndjekur politikën konsekuente për normalizimin e marrëdhënieve me të gjitha shtetet, pavarësisht nga sistemi shoqëror, bëri përçapje për të vendosur marrëdhëniet diplomatike me një varg vendesh, duke përfshirë edhe Shqipërinë. Në këtë periudhë politika e jashtme sovjetike i kushtoi vëmendje kryesore organizimit, të qëndresës kundër agresionit fashist, i cili po bëhej gjithnjë e më kërcënues. Bashkimi Sovjetik përpiqej të lidhte dhe të forconte marrëdhënie sidomos me ato vende që ishin synimi i afërt i politikës agresive të fuqive fashiste, për të forcuar pozitën e tyre dhe për t'i ndihmuar në luftën kundër agresionit të afërt. Një nga këto vende ishte edhe Shqipëria. Por klika zogiste, e cila mbante një qëndrim të vendosur antisovjetik, dëshirën e sinqertë të qeverisë sovjetike për të vendosur marrëdhënie diplomatike u përpoq ta përdorte vetëm si mjet për të maskuar në sytë e opinionit publik kapitullimin e saj përpara Italisë.

Më 17 shtator, në një marrëveshje me anë notash të shkëmbyera midis përfaqësive shqiptare dhe sovjetike në Athinë, u vendosën marrëdhënie diplomatike midis dy shteteve. Detyrën e përfaqësuesit të BRSS në Shqipëri e kreu ministri sovjetik në Athinë.

Vendosja e marrëdhënieve diplomatike me Bashkimin Sovjetik u përshëndet nga rrethet përparimtare të vendit. Atë e mirëpritën edhe rrethet tregtare, të cilat shihnin mjaft leverdi në lidhjet tregtare me Bashkimin Sovjetik. Në këtë kuadër përfaqësia tregtare e Bashkimit Sovjetik në Milano i drejtoi kërkesën qeverisë zogiste për të hyrë në marrëdhënie me firmat tregtare shqiptare që do të ishin të interesuara për importimin e makinerive bujqësore etj. Por qeveria nuk e shfrytëzoi këtë mundësi, bile vendosjen e lidhjeve të tilla e pengoi me të gjitha mjetet.

## 2. LËVIZJET REVOLUCIONARE NË VITET E KRIZËS EKONOMIKE

Keqësimi i gjendjes ekonomike, shoqërore e politike të vendit çoi në zgjerimin e mëtejshëm të lëvizjeve antizogiste e antiimperialiste, të cilat patën forma e përmbajtje të ndryshme. Krahas lëvizjes së masave popullore kundër pasojave të krizës ekonomike e dhunës çifligare, morën hov lëvizja punëtore e komuniste si edhe lëvizjet politike të opozitës borgjeze antizogiste.

**Lëvizjet popullore kundër pasojave të krizës dhe dhunës çifligare**

Lufta kundër pasojave të krizës u zhvillua si rezultat i varfërimit të përgjithshëm të shtresave popullore, i papunësisë, rrënimit ekonomik të fshatarëve e zejtarëve, zisë së bukës, keqësimit të gjendjes së nëpunësve e intelektualëve.

Nëpër qytete punëtorët e papunë iu drejtuan organeve qeveritare me letra të shumta proteste dhe organizuan manifestime kundër papunësisë e kushteve të vështira të jetesës.

Në shkurt të vitit 1932 një grup punëtorësh, specialistë të ndërtimit në një ankesë drejtuar Ministrisë së Ekonomisë shkruanin ndër të tjera: «Gjysh stërgjyshi kemi rrojtur e po rrojmë me mjeshtërinë e ndërtimit... Tani gjëndemi të gjithë pa punë. Pyesim a është e drejtë që shqiptari mos gjejë punë në Shqipëri? A është e drejtë të bëjmë sehir të huajt të punojnë punën tonë? Kush do të na dalë zot neve? Si do të vejë filli ynë kur nuk mund të punojmë në vendin tonë? Në shkoftë kështu puna sigurisht do vdesim të gjithë njëri pas tjetrit, se s'kemi tjetër pasuri veç zanatit tonë».

Mbi 500 punëtorë, që punonin në ndërtimin e rrugëve e që ishin pushuar nga puna, organizuan një demonstratë nëpër rrugët e Tiranës, duke bërtitur: «Duam bukë! — Duam punë!» Demonstrata e punëtorëve të uritur, të ardhur nga anë të ndryshme të vendit u shpërnda me forcën e xhandarmërisë.

Lëvizja kundër papunësisë u shoqërua me lëvizjen e masave popullore kundër zisë së bukës. Kështu popullsia e krahinës së Hasit, gra, burra e fëmijë më 19 qershor 1931 u drejtua në Kukës për të kërkuar bukë. Masa fshatarësh nga Skrapari, Kurveleshi e krahina të tjera protes-

tonin kundër zisë e kërkonin bukë nga organet qeveritare. Në fund të qershorit dhe në fillim të korrikut 1931, populli i Gjirokastrës demonstroi 3 herë me radhë nëpër rrugët e qytetit duke kërkuar t'i jepej fund zisë së bukës. Protesta iu drejtuan organeve qeveritare edhe nga masat e zejtarëve, të cilët kërkonin të ndalohej importimi i mallrave të huaja në mënyrë që të mënjanohej shkatërrimi i tyre.

Në valën e protestave u përfshinë edhe arsimtarët, nëpunësit e vegjël e oficerët e gradave të ulëta, të cilët mbeteshin nga 3-4 muaj pa marrë rrogat e s'kishin me se ta përballonin jetesën e vështirë.

Përpjesëtime të gjera mori në këto vite qëndresa kundër pagimit të taksave sidomos në zonat e varfëra malore. Në shumë krahina fshatarët nuk pranuan të shlyenin detyrimet kundrejt çifligarëve. Por konfliktet më të ashpra në këto vite ndodhën për shkak të qëndresës së fshatarëve ndaj dhunës e grabitjes së tokave nga ana e çifligarëve. Ndër këto, konflikti që pati jehonë kombëtare, madje edhe jashtë kufijve të atdheut ishte ai i fshatarëve të Goricës (Korçë) me beun grabitqar Maliq Frashëri.

Pak muaj pas shpalljes së «Reformës agrare», në gusht 1930, Maliq Beu u rrëmbeu me forcë fshatarëve kullotat e tyre, ndërsa gjyqi i Korçës me një vendim të tij e ligjëroi këtë akt grabitqar. Fshatarët e Goricës demonstruan në shenjë proteste përpara prefekturës së Korçës. Kur protesta e tyre nuk u mor parasysh, ata u përgatitën t'i qëndronin beut me luftë. Për disa muaj me radhë ata nuk e lanë atë t'i afrohej katundit të tyre. Në tetor 1930 Maliq Beu vuri në veprim xhandarmërinë e A. Zogut, e cila burgosi 10 goricarë, ndërsa të tjerët i rrahu dhe i torturoi. Por fshatarët e vazhduan qëndresën. Kjo e detyroi beun të hiqte dorë nga pushtimi me forcë i kullotave, por u kërkoi goricarëve një shpërblim prej 24 mijë fr. ari. Fshatarët e Goricës i drejtuan atëherë një thirrje popullit shqiptar, me anën e së cilës demaskonin veprimtarinë e xhandarmërisë në shërbim të bejlerëve çifligarë. Pasi bënë qëndresë për një kohë të gjatë, të ndodhur nën kërcënimin e vazhdueshëm të Maliq Beut dhe të xhandarëve, një pjesë e mirë e tyre u detyrua të largohej nga atdheu.

Tragjedia e goricarëve e demaskoi botërisht regjimin zogist si armik të betuar të fshatarësisë së shtypur.

Lëvizja fshatare e këtyre viteve duke qenë si gjithnjë e shpërndarë, pa organizim e pa lidhje me lëvizjet e tjera nuk mundi të sigurojë ndonjë fitore të rëndësishme. Megjithatë ajo e kufizoi deri diku arbitraritetin çifligar dhe forcoi krizën e rendit çifligaro-borgjez.

**Rritja e lëvizjes punëtore e komuniste**

Lëvizjet më të rëndësishme si nga pikëpamja e organizimit ashtu dhe e shtrirjes së tyre ishin lëvizja punëtore dhe komuniste. Me gjithë kufizimin e aktiviteteve ekonomike, gjatë viteve të krizës numri i punëtorëve u rrit si rezultat i probletarizimit të zejtarëve të vegjël si dhe të mjaft fshatarëve që u derdhën nëpër qytete për të kërkuar punë.

Pjesa më e madhe e punëtorëve u grumbullua në industrinë e minierave, kurse një pjesë e mirë e atyre që punonin në shoqëritë e ndërtimit ishin punëtorë stinorë.

Ata u bënë objekt i një shfrytëzimi të egër nga ana e punëdhënësve kapitalistë, të cilët, në vitet e krizës, duke përfituar nga papunësia dhe varfëria e përgjithshme i ulën mëditjet e punëtorëve në mëditje urie. Si pasojë, edhe lufta klasore kundër shfrytëzimit e spekulimeve mori përpjesëtime të gjera e karakter të ashpër. Vala e grevave përfshiu në mënyrë të veçantë ato kategori të klasës punëtore që vuanin më shumë sidomos ata që punonin për kapitalistët italianë. Në krye të lëvizjes greviste ishin punëtorët e ndërtimit. Grevat shpërthyen në mënyrë spontane, pa lidhje midis tyre, por sidoqoftë ato i bënë një farë jehone njëra-tjetrës. Kërkesat kryesore të grevistëve ishin rritja e mëditjes, pakësimi i orëve të punës dhe dhënia fund e veprimeve arbitrare të kapitalistëve.

Në fund të korrikut 1929, punëtorët që punonin në kantierin e portit të Shëngjinit për llogari të shoqërisë kapitaliste italiane «Maxorana» lanë punën në shenjë proteste, sepse paguheshin nga 4-5 korona argjendi në ditë, në vend të 10-12 koronave që u ishin premtuar. Greva dështoi, sepse sipërmarrësi i zëvendësoi punëtorët grevistë me punëtorë të tjerë. Me qëllim që të bënte presion më 6 gusht kjo shoqëri pushoi edhe gjithë punëtorët e gurores afër Shëngjinit dhe kërkoi të vinin punëtorë nga Italia. Përleshja e parë midis përfaqësuesve të shoqërisë dhe punëtorëve të pushuar filloi kur këta u drejtuan në zyrat për të kërkuar pagat dhe vendosën të mos largoheshin andej pa u paguar. Kur përfaqësuesi i shoqërisë kapitaliste, me revolver në dorë, filloi të kërcënonte punëtorët, këta, të egërsuar, u vërsulën të shkatërronin zyrat e depot, të cilat shpëtuan vetëm me ndërhyrjen e xhandarmërisë. Në çastin kur punëtorët grevëthyes të nisur nga Italia e të ngarkuar në një barkë po i afroheshin portit, jo vetëm punëtorët, por edhe popullsia e Shëngjinit dhe Lezhës demonstroi në shenjë proteste nëpër rrugët. Kjo qëndresë popullore e detyroi shoqërinë të tërhiqej.

Përpjesëtime më të mëdha dhe karakter më të ashpër mori lufta e punëtorëve kundër punëdhënësve kapitalistë më 1930. Në janar të atij viti, kur punëtorët e ndërtimit të ndërtesave të ministrive shkuan të merrnin mëditjet, panë se po paguheshin nga 7 korona në vend të 8 dhe 9, sikurse ishte bërë marrëveshja. Ata, të zemëruar, u përleshën me drejtuesit e shoqërisë sipërmarrëse. Në këtë përleshje, ku u përdorën druri, gurët, kazmat dhe armët pati të plagosur.

Në qershor 1930 u hodhën në grevë 350 punëtorë të shoqërisë italiane «Venanceti» në kantierin Vau i Dejës — Gomsiqe duke kërkuar shtimin e mëditjes dhe uljen e orëve të punës. Greva zgjati më se një muaj. Ajo mori fund vetëm atëherë kur shoqëria pranoi t'ua shtonte mëditjen dhe t'ua paguante atë rregullisht çdo 15 ditë.

Më 26 gusht 1930 punëtorët që kishin punuar në rrugën Krujë-Burrel e që ishin pushuar, manifestuan gjithë ditën nëpër rrugët e Krujës dhe kërkuan mëditjet e pa paguara. Në shtator 1931 punëtorët që punonin në ndërtimin e kazermave ushtarake në Shkodër lanë punën dhe protestuan kundër vonimit të pagave. Në mars 1932 marinarët e barkave tregtare shpallën grevën e përgjithshme duke kërkuar uljen e orëve të punës, pagimin e rregullt të mëditjes dhe ndalimin e marrjes në punë të të huajve. Edhe grevat që shpërthyen më vonë kishin pothuaj të njëjtin karakter dhe mundën t'u sigurojnë punëtorëve plotësimin e pjesshëm të kërkesave të tyre.

Por lëvizja punëtore ndonëse mori përpjesëtime të gjera dhe në disa raste pati karakter të organizuar, vazhdonte të zhvillohej e shkëputur nga lëvizja komuniste. Megjithëse ishin në hapat e para të veprimtarisë së tyre, komunistët shqiptarë e kuptuan nevojën për të hyrë në radhët e klasës punëtore, për ta edukuar atë me idetë revolucionare dhe për të organizuar luftën e saj në mënyrë që ajo të fitonte ndërgjegjen klasore dhe të luante rolin pararojë në shoqëri. Një kontribut të rëndësishëm në realizimin e kësaj kthese rrënjësore dha sidomos militanti i shquar komunist Ali Kelmendi, që u kthye nga Bashkimi Sovjetik.

Qysh më 1928 me ndihmën e Kominternit dhe të Federatës Komuniste Ballkanike ishte formuar në Moskë grupi komunist shqiptar me të rinj, ish-anëtarë të organizatës «Bashkimi», të mërguar në Bashkimin Sovjetik pas dështimit të Revolucionit të Qershorit 1924. Këtu ata hynë në shkolla e kurse të ndryshme politike. Një pjesë e tyre u formuan si kuadro revolucionare, të pajisura me teorinë marksiste-leniniste. Në të njëjtën kohë u formua edhe një grup komunist nga punëtorët shqiptarë në Paris.

Më 3 mars 1929 u pranua si anëtar i grupit komunist të Moskës Ali Kelmendi, i cili filloi menjëherë të shquhej për zotësinë, vendosmërinë e tij për të ecur në rrugën e marksizëm-leninizmit dhe për besnikërinë ndaj Bashkimit Sovjetik.

Grupi komunist shqiptar i Moskës i vuri vetes si detyrë të punonte për krijimin e Partisë Komuniste Shqiptare, siç ishte shprehur njëzëri Konferenca VIII e Federatës Komuniste Ballkanike. Por Partia Komuniste Shqiptare nuk mund të krijohej menjëherë, përderisa brenda në Shqipëri nuk ishin krijuar akoma grupe të qëndrueshme komuniste. Prandaj udhëheqësi i Federatës Komuniste Ballkanike, Gjergj Dimitrovi, në letrën që i dërgonte Kominternit më 12 shtator 1929, propozonte që shokët shqiptarë të vendosnin në fillim lidhje me elementët komunistë brenda në Shqipëri, të formonin atje grupe komuniste dhe të punonin për bashkimin dhe edukimin politik të elementëve përparimtarë, punëtorë e fshatarë.



Ali Kelmendi

Komunistët shqiptarë u përpoqën t'i vinin në jetë propozimet dhe sugjerimet e Gj. Dimitrovit. Nga fundi i vitit 1930 grupi komunist i Moskës u shpërnda, me qëllim që një pjesë e anëtarëve të tij të punonte me punëtorët dhe studentët shqiptarë në Francë dhe me të mërguarit politikë jashtë atdheut, kurse pjesa tjetër me rrugë legale ose ilegale të hynte në Shqipëri për të zhvilluar atje veprimtari revolucionare. Militanti komunist më i shquar i grupit të Moskës, Ali Kelmendi[1] u ngarkua të punonte në Kosovë.

---

1) Ali Kelmendi (1900-1939) lindi në Pejë nga një familje bujqish të varfër. Që në moshë të re punoi si punëtor krahu. Më 1920 u detyrua të shpërngulej nga vendlindja e tij e të vendosej në Shqipërinë e pavarur, ku luftoi me armë në dorë krahas B. Currit kundër intervencionistëve jugosllavë më 1920-1921. Në këto vite

Në fillim të vitit 1931, në pamundësi të shkonte në Kosovë, ai iu përvesh punës për krijimin e grupeve ilegale komuniste në Shqipëri, të cilat do të përgatitnin truallin për formimin e PKSh.

Me nismën e tij u ngritën celula komuniste në Tiranë, Vlorë, Krujë, Elbasan.

Duke zbatuar parimin leninist të kombinimit të punës legale me punën ilegale, A. Kelmendi krijoi në Tiranë një fraksion komunist në shoqërinë e punëtorëve rrobaqepës «Përparimi».

Ali Kelmendi vendosi lidhje edhe me Grupin e Korçës, i cili ndonëse dallohej për organizim më të mirë ishte i mbyllur në vetvete dhe nuk kishte lidhje me masat. Ali Kelmendi i udhëzoi komunistët e Grupit të Korçës që të hynin në masat duke marrë pjesë aktive në shoqëritë legale të punëtorëve e të zejtarëve. Grupit iu vu si detyrë që të zgjeronte veprimtarinë e vet edhe në qytetet e tjera.

Ali Kelmendi u kujdes edhe për edukimin ideologjik të komunistëve dhe simpatizantëve të tyre duke i kushtuar një rëndësi të veçantë përhapjes së literaturës marksiste.

Në fund të shkurtit ose në fillim të marsit 1932 Aliu u largua nga Shqipëria për të marrë kontakt me sekretariatin ballkanik të Kominternit dhe më 17 maj të po atij viti u kthye përsëri në Shqipëri i porositur nga Gj. Dimitrovi që të krijonte «një qendër organizative të veprimtarisë komuniste».

Por Aliu këtë radhë u arrestua dhe u internua në Korçë e në qytete të tjera të vendit, ku ndenji mbi dy vjet.

Në këtë kohë komunistët filluan të organizonin për herë të parë shoqëri të mirëfillta punëtore. Kështu në shtator 1933, në Korçë, me nismën e komunistëve u formua shoqëria «Puna» në të cilën u bashkuan punëtorët e mjeshtrit e ndërtimit: marangozë, muratorë, bojaxhinj etj. si dhe punëtorë të mjeshtërive të tjera. Numri i anëtarëve të saj arriti brenda një kohe të shkurtër në 500 vetë. Karakteri jo stinor i punës së tyre i jepte edhe organizatës një bazë të qëndrueshme. Kryetar i shoqërisë u caktua Pilo Peristeri, anëtar i Grupit Komunist të Korçës. Në statutin

---

ai filloi të merrte pjesë aktive edhe në jetën politike të vendit si luftëtar i vendosur për fitoren e demokracisë në Shqipëri. Me formimin e organizatës «Bashkimi» më 1922, ai u bë përkrahës i saj dhe luftoi me armë në dorë gjatë kryengritjes së qershorit 1924. Pas kthesës kundërrevolucionare të dhjetorit të atij viti u largua nga Shqipëria dhe shkoi në Bashkimin Sovjetik, i cili u bë për të atdheu i dytë.

e saj të miratuar nga qeveria thuhej se shoqëria kishte për qëllim organizimin e ndihmës morale e materiale të anëtarëve dhe nuk do të merrej me politikë. Por programi i vërtetë që u miratua në një mbledhje gjysmilegale të organizuar nga komunistët theksonte se ajo ishte një organizatë për mbrojtjen e të drejtave të punëtorëve që do të luftonte njëkohësisht kundër regjimit zogist, për liri e demokraci. Shoqëria «Puna» zhvilloi në Korçë një veprimtari të gjallë në ndihmë të punëtorëve mjeshtërve e zanatçinjve dhe ndërhyri disa herë edhe pranë qeverisë, për pakësimin e papunësisë dhe përmirësimin e kushteve të punëtorisë.

Në vitet 1934-1935 u krijuan në Korçë edhe organizata të tjera profesionale si ajo e punëtorëve rrobaqepës, këpucarë, e shoferave dhe «Lidhja e nëpunësve privatë të Korçës» që grumbulloi punëtorët e tregtisë, hoteleve, restoranteve etj. Këto ishin hapa të rëndësishme përpara në organizimin e lëvizjes punëtore e komuniste. Rrezikun e këtij organizimi e ndjeu edhe vetë regjimi zogist i cili u mundua të krijonte një organizatë profesionale kombëtare të vetën, me anën e së cilës ta sabotonte luftën e klasës punëtore. Por kjo përpjekje dështoi dhe lufta klasore e punëtorëve shqiptarë erdhi duke u forcuar.

Parulla me përmbajtje antizogiste filluan të shkruheshin në muret e shkollave dhe të institucioneve zyrtare. Gazeta të ndryshme revolucionare, shqiptare e të huaja (midis të cilave edhe «Liria kombëtare») hynin fshehurazi në Shqipëri e qarkullonin në radhët e intelektualëve. Të arratisur politikë kapërcenin ilegalisht kufirin dhe zhvillonin veprimtari antizogiste dhe antifashiste. Njëri nga këta ishte komunisti Halim Xhelo, i cili, me porosi të Kominternit hyri në Shqipëri në muajin korrik të 1932, u lidh me elementë revolucionarë në fshatrat e Vlorës dhe dha udhëzime për organizimin e lëvizjes antizogiste.

**Lëvizja e Vlorës** Mbi bazën e prirjeve antizogiste dhe pakënaqësisë ndaj ndërhyrjes imperialiste italiane që filloi të duket në radhët e borgjezisë kombëtare shqiptare lindi dhe ideja për organizimin e një lëvizjeje të fshehtë kundër regjimit të A. Zogut. Kjo ide filloi të merrte formë konkrete në fund të vitit 1930, kur u përhap lajmi se mbreti Zog vuante nga një sëmundje e pashërueshme dhe sidomos në fund të janarit 1931, kur A. Zogu shkoi në Vjenë për t'u mjekuar. Rrethet antizogiste vendosën të

përgatiteshin që, po të vdiste mbreti, të merrnin pushtetin në dorë dhe të shpallnin republikën. Në rast të kundërt ata do ta përdornin lëvizjen për të formuar një bllok antizogist në zgjedhjet që do të bëheshin më 1932. Qendra e organizatës së fshehtë u krijua në Vlorë, me nismën e disa intelektualëve borgjezë të pushuar nga A. Zogu si Qazim Kokoshi, Seit Qemali, Myqerem Hamzaraj etj.

Por për lëvizjen antizogiste në Shqipëri treguan një interes të veçantë edhe Italia me Jugosllavinë. Përfaqësuesit italianë të vendit bënë hetime të fshehta në qarqet sunduese lidhur me mundësinë e zëvendësimit të mbretit me një person proitalian, në rast se i pari vdiste për shkak të sëmundjes apo të ndonjë atentati.

Qeveria e Beogradit nga ana e saj, me anë të agjentëve dhe të organizatës së të mërguarve politikë «Bashkimi Kombëtar» që përkrahej e financohej prej saj, u përpoq të siguronte ndikimin e vet në këtë lëvizje për ta përdorur, në rast suksesi, si mjet për ndryshimin e vijës politike të Tiranës në dobi të Jugosllavisë. Shtypi qeveritar jugosllav hapi qysh në fund të vitit 1930 një fushatë të madhe kundër regjimit zogist, me qëllim që të nxiste lëvizjen antizogiste brenda e jashtë Shqipërisë dhe të krijonte për të një gjendje të përshtatshme ndërkombëtare.

Vajtja e A. Zogut në Vjenë vuri në lëvizje edhe të mërguarit politikë shqiptarë dhe në mënyrë të veçantë, kundërshtarët e A. Zogut që ishin grumbulluar në organizatën «Bashkimi Kombëtar». Krerët e kësaj organizate, të nxitur drejtpërdrejt nga Beogradi, pasi u siguruan se lajmet mbi sëmundjen e rëndë të supozuar të A. Zogut nuk kishin bazë, vendosën ta shfrytëzonin rastin për ta zhdukur mbretin e Shqipërisë me anën e një atentati. Sipas këtij plani, vrasja do të pasohej nga ndërhyrja në tokën shqiptare e bandave të armatosura të përgatitura në Jugosllavi e Greqi.

Në tokën jugosllave detyra e organizimit të këtyre bandave i ishte ngarkuar Gani Kryeziut, i cili kryesonte në Gjakovë një grup tjetër antizogist projugosllav. Përfaqësues të këtij grupi kishin vendosur lidhje me Koço Tasin në Athinë dhe së bashku kishin shkuar në Janinë për të organizuar banda të armatosura.

Në kohën e qëndrimit të tij në Vjenë, A. Zogu u përpoq t'i bindëte kundërshtarët e tij në radhët e «Bashkimit Kombëtar» që të ktheheshin në Shqipëri, por këto përpjekje nuk patën sukses.

Në mbrëmjen e 20 shkurtit 1931, dy anëtarë të «Bashkimit Kombëtar», Ndok Gjeloshi dhe Azis Çami shtinë pa

rezultat kundër mbretit në çastin kur doli nga teatri i operas.

Pas dështimit të atentatit, dhe megjithëse nuk kishte më shpresa për një vdekje të afërt të tij për arsye shëndetësore, udhëheqësit e organizatës së Vlorës e vazhduan punën për të rekrutuar anëtarë të rinj, duke krijuar grupe të fshehta lokale në Gjirokastër, Shkodër e Tiranë. Në to morën pjesë edhe oficerë të ushtrisë. Rekrutimet në organizatë bëheshin individualisht.

Megjithëkëtë lëvizja nuk mori forma të caktuara organizative. Ajo ruajti karakterin e saj komplotist. Përveç kësaj, krahas patriotëve të ndershëm antizogistë, në lëvizje morën pjesë edhe elementë karieristë, të cilët u përpoqën ta shfrytëzonin atë për interesat e tyre personale. Krerët borgjezë të lëvizjes u lidhën me legatën jugosllave në Tiranë dhe, nëpërmjet saj, me Qazim Koculin dhe anëtarë të tjerë të «Bashkimit Kombëtar».

Qeveria jugosllave po i jepte rëndësi gjithnjë më të madhe kësaj lëvizjeje, duke dashur ta shfrytëzonte në dobi të saj gjendjen e nderë që u krijua në marrëdhëniet shqiptaro-italiane.

Mospërtëritja e Paktit të Tiranës të vitit 1926 e inkurajoi, siç duket, qeverinë e Beogradit e cila vuri në dispozicion të lëvizjes së fshehtë antizogiste në Shqipëri shuma të mëdha të hollash. Me anën e tyre ajo i korruptoi drejtuesit e lëvizjes si S. Qemalin, Q. Kokoshin, M. Hamzarain, të cilët pranuan të vepronin sipas udhëzimeve të Beogradit, domethënë të bënin një grusht shteti dhe jo një kryengritje të përgjithshme, e cila mund t'i dilte nga duart qeverisë jugosllave. Pas përmbysjes së qeverisë zogiste, do të denoncohej aleanca që ekzistonte midis Shqipërisë e Italisë dhe do të bëhej një aleancë me Jugosllavinë, po ta dëshironte kjo e fundit, do të hapeshin në Shqipëri shkolla jugosllave; qeveria e re do të ndiqte një politikë që të përputhej me politikën e qeverisë së Beogradit dhe për caktimin e formës së regjimit do të merrej pëlqimi i Jugosllavisë.

Por këto plane nuk u realizuan. Lëvizja e fshehtë e Vlorës u zbulua në gusht 1932 nga xhandarmëria zogiste, e cila arrestoi mbi 60 veta. Prej tyre gjyqi politik i Tiranës u dha dënime të ndryshme më tepër se 30 të pandehurve.

**Kryengritja e Fierit**

Zbulimi i lëvizjes së Vlorës dhe pohimet sensacionale që u bënë nga krerët e saj në gjyqin politik të Tiranës mbi marrëveshjen e arritur midis tyre dhe qeverisë së Beogradit, u

dhanë një mësim patriotëve antizogistë shqiptarë që morën pjesë në lëvizje dhe që nuk donin ta zëvendësonin A. Zogun e qeverinë e tij, të lidhur pas Italisë, me një qeveri tjetër të lidhur pas Jugosllavisë.

Në rrethet e opozitës antizogiste, e cila sa vinte rritej filloi të shtrohej përsëri në rendin e ditës nevoja e krijimit të një organizate të fshehtë dhe e organizimit të një kryengritjeje të armatosur kundër regjimit zogist. Nismën për një veprim të tillë e morën një grup elementësh antizogistë të përbërë nga ish-oficerë si Ali Shefqet Shkupi etj. si edhe komunistët Asim Vokshi, Mustafa Kaçaçi etj. të cilët, në pranverë të vitit 1934, formuan në Tiranë qendrën e «Organizatës së Fshehtë». Kjo organizatë synonte të përmbyste monarkinë e A. Zogut, të vendoste regjimin republikan dhe të likuidonte ndërhyrjen italiane në Shqipëri. Ajo krijoi degët e saj në qytete të ndryshme të vendit. Por krerët borgjezë të organizatës e kufizuan veprimtarinë e tyre në rrethet ushtarake e intelektuale të qytetit, pa u shtrirë në masat e gjera popullore, të cilat ishin të interesuara më tepër se kushdo tjetër të përmbysnin klikën zogiste.

Për veprimtarinë e «Organizatës së Fshehtë» u njoftua edhe mbledhja e komunistëve e cila u mbajt nën kryesinë e Ali Kelmendit, në gusht të vitit 1934, në afërsi të qytetit të Korçës.

Kjo mbledhje mbajti ndaj «Organizatës së Fshehtë» një qëndrim deri diku të rezervuar për shkak se ajo udhëhiqej nga elementë borgjezë, të cilët edhe më parë nuk ishin treguar të aftë për ta organizuar dhe për ta çuar luftën deri në fund. Megjithatë ajo nuk qëndroi në pozita vrojtuese, por vendosi ta shfrytëzonte rastin për qëllimet e lëvizjes revolucionare. Prandaj mbledhja vendosi të krijonte një fraksion komunist në qendrën e «Organizatës së Fshehtë» me anën e të cilit komunistët të mbanin lidhje me lëvizjen. Në rast se kryengritja do të shpërthente, komunistët duhej të merrnin pjesë në të si forcë e pavarur me programin e tyre, të cilin e miratoi mbledhja. Programi parashikonte: republikën popullore demokratike, anulimin e të gjitha marrëveshjeve skllavëruese me Italinë fashiste, zhdukjen e monopoleve e të koncensioneve dhe amnistinë për të dënuarit politikë.

Dy javë para shpërthimit të kryengritjes, në fund të korrikut 1935 edhe grupi komunist i Korçës organizoi disa mbledhje, në të cilat, pasi analizoi gjendjen e krijuar, e quajti gjithnjë të drejtë programin e caktuar në gusht të vitit 1934. Përveç kësaj, u vendos që kur të fitonte kryen-

gritja, komunistët të shtinin në dorë pushtetin në qytetin e Korçës, ku i kishin pozitat më të forta dhe të mobilizonin popullsinë në mitingje e demonstrata për të kërkuar realizimin e programit të tyre. Për qëllimet e kryengritjes filloi të përgatitej edhe materiali i nevojshëm propagandistik.

Në lëvizjen antizogiste u aktivizuan komunistë të Tiranës, të Fierit, të Krujës e nën ndikimin e tyre shumë të rinj revolucionarë. Një rol të rëndësishëm në «Organizatën e Fshehtë» luajti Riza Cerova[1].

Me nismën e tij dhe të A. Vokshit, M. Kaçaçit, Z. Hekalit, etj. u zgjeruan radhët e grupeve lokale të kryengritjes, të krijuara qysh më parë në një varg qytetesh dhe u krijuan grupe të reja ilegale në Tiranë, Elbasan dhe sidomos në krahinat e Skraparit e Mallakastrës.

Komunistët dhe elementët e tjerë përparimtarë që u bashkuan me ta, përbënin krahun revolucionar të lëvizjes. Ata përfaqësonin interesat e masave punonjëse dhe luftonin për vendosjen e një rendi të vërtetë demokratik, kundër çdo ndërhyrjeje të huaj imperialiste.

Por lëvizja, megjithatë, nuk arriti të kishte një organizim të shëndoshë. Duke mos qenë komunistët forca drejtuese e kësaj lëvizjeje, në përgjithësi, kjo mbeti deri në fund e kufizuar kryesisht në qytet. Por edhe këtu nuk bëri për vete masat. Fshatarësia, me përjashtim të asaj të Skraparit e të Mallakastrës, nuk u tërhoq fare në lëvizje. «Organizata e Fshehtë» nuk kishte një kriter të rreptë në pranimin e anëtarëve. Krerët borgjezë me pikëpamje puçiste pranuan që në të, dhe bile në udhëheqjen e saj, të hynin edhe çifligarë «antizogistë» të cilët formuan krahun reaksionar të lëvizjes dhe i kishin vënë vetes si qëllim të pengonin në rast fitoreje, vendosjen e një qeverie demokratike e antiitaliane.

Sipas planit, kryengritja duhej të shpërthente në vjeshtën e vitit 1935, ose në pranverën e vitit 1936, kur të ishin përfunduar masat për organizimin e saj dhe të ishin rekrutuar forca të mjaftueshme antizogiste. Kjo kohë u gjet e përshtatshme edhe për faktin se Italia fashiste në këtë periudhë ishte e zënë në konfliktin e saj me Abisininë. She-

---

1) Riza Cerova, ishte larguar nga Shqipëria kur këtu u vendos pushteti i A. Zogut, kishte shkuar në Bashkimin Sovjetik dhe ishte kthyer në mars të vitit 1935. Ai ishte bërë komunist dhe nuk e ndërpreu për asnjë çast veprimtarinë e tij revolucionare. Në mërgim ai ishte ngarkuar me detyra të rëndësishme nga Internacionalja Komuniste dhe gëzonte autoritet në revolucionarët shqiptarë e të huaj.

njën e kryengritjes do ta jepnin atentatet që do të bëheshin në Tiranë kundër disa funksionarëve të lartë zogistë. Kryengritësit do të marshonin nga anë të ndryshme në drejtim të kryeqytetit.

Por qeveria e A. Zogut, e cila kishte rënë në gjurmë të lëvizjes, arriti të zbulonte përgatitjet për kryengritjen. Kjo i detyroi krerët të vendosnin, në mbledhjen e 7 gushtit, që kryengritja të fillonte para kohe, më 14 gusht. Mbi datën e re të fillimit të kryengritjes u njoftuan edhe degët, të cilat u ndodhën të papërgatitura. Meqenëse çifligarët nuk arritën ta kishin në dorë lëvizjen që ta shfrytëzonin për interesat e tyre, të trembur nga zbulimi i saj, u tërhoqën menjëherë nga lëvizja.

Më 14 gusht grupi i Fierit dha i pari sinjalin e fillimit të kryengritjes. Kryengritësit arrestuan nënprefektin dhe shtinë në dorë qytetin; po atë ditë vranë gjeneralin zogist Gjilardi që kalonte atë ditë nëpër Fier.



Riza Cerova

Masat qytetare të Fierit dhe fshatarët e ardhur nga Mallakastra dhe fshatrat përreth, nën drejtimin e komunistëve dhe të elementëve antizogistë, u mblodhën në një manifestim të gjerë politik ku u mbajtën fjalime të zjarrta dhe ku qeveria zogiste u shpall e përmbysur. Në mbrëmje mbi 200 kryengritës të armatosur u nisën me makina për të çliruar Lushnjën dhe për të marshuar pastaj, në bazë të planit, drejt Tiranës. Por në Lushnjë ata ndeshën në qëndresën e xhandarmërisë së qytetit dhe më vonë të forcave të reja qeveritare, që erdhën në ndihmë. Pas një përpjekje të ashpër kryengritësit u thyen dhe u tërhoqën.

Në çastin vendimtar qendra e «Organizatës së Fshehtë» u tregua e paaftë për të drejtuar kryengritjen. Pavendosmëria e elementëve borgjezë, tradhtia e çifligarëve dhe

disfata e Lushnjës e paralizoi menjëherë veprimtarinë e grupeve të tjera, krerët e të cilave nuk lëvizën nga vendi.

Nuk ia arritën qëllimit edhe kryengritësit e udhëhequr nga komunisti Riza Cerova. I mbetur vetëm, ai me shokët e tij skraparllinj që kishin zbritur deri në Berat, pas disfatës së Lushnjës u detyruan të tërhiqeshin në male. R. Cerova vendosi të largohej përsëri nga Shqipëria. Por xhandarët e A. Zogut, që e ndiqnin këmba-këmbës, pas një përleshjeje prej disa orësh në pyllin e Marjanit (rrethi i Pogradecit) më 24 gusht, e plagosën rëndë. R. Cerova jetoi vetëm disa orë, dhe në këto çaste, i bindur se çështja e popullit, në fund të fundit, do të fitonte, u shkruante nënës, gruas dhe fëmijëve të vet: «Do të vijë një kohë që Shqipëria do të bëhet e lirë dhe populli nuk do të vuajë më, por kjo do të bëhet pa bejlerë, pa agallarë, ashtu siç është bërë në Unionin Sovjetik». Pas vdekjes së tij luftën e vazhduan bashkëluftëtarët besnikë Myrto Cerova e Ramis Spathara, deri sa ranë me armë në dorë.

Klika zogiste u hakmor shumë ashpër kundër pjesëmarrësve të lëvizjes. Ajo arrestoi më tepër se 1000 veta. Nga gjyqi politik i Fierit kaluan 533 veta, nga të cilët 51 u dënuan me vdekje dhe pjesa tjetër me dënime të ndryshme.

Midis tyre u ekzekutuan edhe patriotët trima Abdurahman Zelka nga Tirana, Hekuran Maneku nga Fieri etj.

Gjyqi dha dënime edhe kundër komunistëve. Komunisti Mustafa Kaçaçi me një kurajo e trimëri të rrallë, u mbrojt me dinjitet në gjyq duke u kthyer nga i akuzuar në akuzues dhe duke demaskuar hapur klasat reaksionare. Ai iu drejtua trupit gjykues me këto fjalë: «Klasa e vjetër në Shqipëri dha prova negative dhe atë të paburrërisë se nuk është në gjendje, as të veprojë, as të qeverisë, as të posedojë ideale të larta... Të gjithë tradhtarë dhe dy herë tradhtarë...»

Kundër terrorit zogist u ngrit një valë protestash nga ana e opinionit demokratik brenda e jashtë vendit. Një rol të rëndësishëm për organizimin e këtyre protestave në mërgim luajti Halim Xheloja i cili u bëri thirrje me letra shqiptarëve të mërgimit për të protestuar. Këto protesta e detyruan A. Zogun t'i pakësonte dënimet që kishte dhënë gjyqi i Fierit.

Kryengritja antizogiste e Fierit e vitit 1935, dështoi ashtu si dhe lëvizja e mëparshme, sepse nuk ishte një kryengritje popullore dhe e organizuar mirë. Udhëheqësit e saj borgjezë që u përmbaheshin si gjithnjë metodave puçi-

ste nuk mundën të siguronin as forca të mjaftueshme për kryengritjen dhe as një veprim të bashkërenditur e të shpejtë të saj. Nga ana tjetër, komunistët që morën pjesë në lëvizje, dhe ishin organizatorët kryesorë të kryengritjes, nuk arritën të delnin në krye të lëvizjes, ta përgatisnin atë në mënyrë të gjithanshme dhe ta pajisnin me një program të qartë politik. Megjithatë ajo ishte një shpërthim i zëmërimit dhe pakënaqësisë popullore që e tronditi regjimin reaksionar zogist.

Me kryengritjen e Fierit krahu demokratik i borgjezisë kombëtare bëri përpjekjen e fundit për organizimin e drejtimin e lëvizjeve antizogiste. Pas kësaj ai u kthye në një forcë pasive dhe nuk luajti ndonjë rol me rëndësi.

Kryengritja e Fierit siç shkruante A. Kelmendi ishte «pagëzimi i parë i zjarrit dhe guri i provës» për komunistët shqiptarë. Komunistët e arrestuar, përpara torturave të pashembullta të xhandarëve të A. Zogut dhe përpara gjyqit ushtarak «e mbajtën veten e tyre, — vazhdonte ai, — si heronj të vërtetë dhe i treguan gjithë popullit shqiptar se komunistët janë luftëtarët më të guximshëm dhe më konsekuentë kundër diktaturës së Ahmet Zogut». Drejtimi i lëvizjeve antizogiste demokratike kaloi këtej e tutje në duart e komunistëve, të cilët po bëheshin gjithnjë e më shumë forca politike më aktive e vendit.

**Programi i ri i Komitetit të Çlirimit Nacional (KÇN)**

Në Komitetin e Çlirimit Nacional, që vepronte jashtë vendit ishte forcuar ndikimi i elementëve të majtë revolucionarë. Në të kishin filluar të luanin një rol të rëndësishëm komunistët si Halim Xheloja etj. të cilët prej vitit 1929, e përfaqësonin KÇN në Komitetin e Federatës Komuniste Ballkanike. Si pasojë, KÇN u lidh edhe më ngushtë me lëvizjen komuniste e demokratike ndërkombëtare.

Qysh në fillim të viteve 30, KÇN hodhi parullën e revolucionit popullor për shpëtimin e Shqipërisë nga rreziku i fashizmit italian dhe për çlirimin e fshatarësisë dhe masave punonjëse të qytetit nga bejlerët, agallarët, fajdexhinjtë e kapitalistët e huaj, si dhe për krijimin e një republike popullore të Shqipërisë, republikës së punëtorëve dhe të fshatarëve.

Si kusht themelor për fitoren e revolucionit popullor

ishte gjithnjë krijimi i Partisë Komuniste Shqiptare e cila do ta organizonte dhe drejtonte popullin në luftë.

Në broshurat «Nga triumfi i «Legalitetit» në revolucionin popullor», botuar më 1934, dhe «Shpëtimi i fshatarëve», botuar më 1935, KÇN bënte një parashtresë mjaft të gjerë të pikëpamjeve të tij në lidhje me problemet politike-shoqërore të brendshme të Shqipërisë. Ai demaskonte tradhtinë e bejlerëve shqiptarë, të cilët «indipendencën e fituar me gjakun e popullit punëtor e nxorën në pazarin politik ndërkombëtar» dhe i bënte një analizë të hollësishme gjendjes së mjeruar të popullit shqiptar dhe në mënyrë të veçantë, gjendjes së fshatarësisë së shtypur.

Në broshurën «Nga triumfi i «Legalitetit» në revolucionin popullor» KÇN jepte programin e ri të veprimtarisë së tij, që synonte ngritjen e gjithë vegjëlisë së fshatrave e të qyteteve dhe përmbysjen e qeverisë. Sipas këtij programi, KÇN ose Partia Komuniste kur të krijohej, do të merrte drejtimin e shtetit dhe do të ngrinte një qeveri të vegjëlisë, një republikë popullore. Qeveria e popullit, me dekret, do të zhdukte tapitë e të zotërve të çifligjeve, këto do t'u ndaheshin jo vetëm fshatarëve pa tokë por edhe malësorëve dhe fshatarëve me pak tokë si dhe qytetarëve e kurbetllinjve që do të dëshironin të merreshin me bujqësi. KÇN menjëherë pas marrjes së pushtetit do të anulonte borxhet e fshatarëve, do t'i hiqte taksat e rënda si të dhjetën, angarinë, xhelepin, do të zhdukte monopolet që ishin shkak për shtrenjtimin e jetesës. Qeveria e popullit do t'i ndihmonte fshatarët me kredi bujqësore dhe buxhetin shtetëror do ta përdorte për të mirën e popullit. Nga ana tjetër, ajo do të anulonte të gjitha marrëveshjet skllavëruese me fuqitë imperialiste dhe do të zhdukte ndërhyrjen e huaj. KÇN e mbyllte programin e vet me zotimin e qeverisë popullore për ta shpëtuar vendin nga pushtimi italian.

Përmbysjen e qeverisë zogiste KÇN do ta arrinte me anën e një kryengritjeje të armatosur të popullit, kur ky të ishte i organizuar mirë. Prandaj theksonte nevojën e organizimit të popullit dhe të krijimit të degëve të KÇN në fshatra e qytete. Në fund të broshurës, KÇN u bënte një thirrje masave punonjëse të Shqipërisë, në të cilën thuhej:

«Qeveria e sotme mbahet me një pe. Qeveria e sotme mbahet jo se ka fuqi vetë, po se populli nuk është organizuar dhe nuk lëviz. Ju e kini në dorë ta shembni këtë qeveri të mallkuar një sahat e më parë. Ju e kini në dorë të shpëtoni nga gjithë hallet që ju kanë mbuluar. Ju e kini në dorë të «bëni një Shqipëri të lirë e të lumtur...

Punëtoria, ata që punojnë në mademet e në fabrikat, do të jenë në ballë të luftës suaj».

Duke u nisur nga fakti se Shqipëria ishte një vend agrar i prapambetur KÇN e shihte fshatarësinë si forcën kryesore lëvizëse të revolucionit popullor, duke mos mohuar rolin e klasës punëtore, e cila, siç e pohonte vetë KÇN, do të ishte në ballë të kësaj lufte.

Si faktor të rëndësishëm për fitoren e revolucionit popullor në Shqipëri KÇN quante ndihmën pa interes të Bashkimit Sovjetik.

Në faqet e organit të KÇN «Liria kombëtare» një vend të gjerë zinte propagandimi i politikës së drejtë paqësore të Bashkimit Sovjetik. Ajo kishte deklaruar qysh më 29 shkurt 1932 se KÇN e simpatizonte shtetin sovjetik «si të vetmin shtet në botë që përkrah në çdo pikëpamje, moralisht dhe materialisht e pa interes, çdo popull të shtypur, koloni e gjysmëkoloni, siç është sot populli shqiptar».

# KREU VII

# FORCIMI I REAKSIONIT DHE ASHPËRSIMI I LUFTËS KLASORE. AGRESIONI FASHIST KUNDËR SHQIPËRISË

## 1. NËNSHTRIMI I MËTEJSHËM I MONARKISË NDAJ ITALISË FASHISTE

**Gjallërimi i politikës agresive të shteteve fashiste**

Kriza ekonomike botërore e viteve 1929-1933 e ashpërsoi edhe më shumë luftën për tregje dhe për zona ndikimi midis vendeve imperialiste. Më 1933, me ardhjen në fuqi të nazistëve në Gjermani me në krye Hitlerin, u rritën shumë forcat agresive të fashizmit ndërkombëtar, të përfaqësuara nga Italia, Gjermania dhe Japonia.

Fashistët, përfaqësuesit më të tërbuar të borgjezisë imperialiste të këtyre vendeve, i vunë vetes si qëllim të vendosnin sundimin botëror. Për të spastruar rrugën drejt këtij qëllimi, ata i shpallën luftë të pamëshirëshme lëvizjes komuniste e demokratike botërore dhe asgjësuan organizatat komuniste e demokratike brenda vendit të tyre. Shtetet fashiste filluan të vepronin gjithnjë më me vendosmëri edhe në arenën ndërkombëtare dhe të shkelnin kushtet e Traktatit të Paqes së Versajës të vitit 1919.

Politika e përbashkët e përgatitjes së luftës së re botërore për rindarjen e botës në dobi të tyre dhe spekulimi

me të ashtuquajturin «rrezik bolshevik» për të realizuar planet e tyre pushtuese, i afroi dy shtetet fashiste të Evropës, Italinë dhe Gjermaninë. Fashizmi italian e përkrahu riarmatimin e Gjermanisë, e cila në tetor 1933 doli nga Lidhja e Kombeve dhe së bashku me Italinë filloi të ndiqte një politikë gjithnjë më agresive. Riarmatimin e Gjermanisë dhe politikën agresive të shteteve fashiste e përkrahën edhe qarqet drejtuese të Anglisë dhe Francës, me qëllim që ta drejtonin agresionin gjerman kundër Bashkimit Sovjetik dhe sa më larg zonave të tyre të ndikimit, njëra prej të cilave ishte edhe Ballkani.

Aktivizimi i politikës së fashizmit italian në pellgun e Danubit vuri në lëvizje diplomacinë franceze. Për të forcuar pozitat e saj në Evropën Juglindore, të cilat kishin filluar të lëkundeshin, qeveria e Parisit hartoi projektin për krijimin e një pakti ballkanik. Më 9 shkurt 1934 në Athinë u nënshkrua marrëveshja midis Greqisë, Jugosllavisë, Turqisë dhe Rumanisë. Shqipëria dhe Bullgaria, që ishin nën ndikimin e Italisë dhe Gjermanisë, nuk e nënshkruan marrëveshjen. Anëtarët e Paktit Ballkanik, midis të cilëve ekzistonin marrëveshje të dyanshme dhe garanci reciproke të kufijve të përbashkët, zotoheshin të ndihmonin njëri-tjetrin, në rast se ndonjëri prej tyre sulmohej nga ndonjë shtet që nuk ishte anëtar i Paktit, domethënë nga Bullgaria dhe Shqipëria. Një ndihmë e tillë do të jepej edhe në rast se ndonjëra prej Fuqive të Mëdha evropiane, duke ndihmuar njërin prej shteteve ballkanike, do të sulmonte ndonjë nga anëtarët e Paktit.

Pakti Ballkanik ishte një vegël në duart e politikës franceze, por megjithatë shumë shpejt Gjermania dhe Italia, duke shfrytëzuar kontradiktat midis anëtarëve të tij dhe duke u mbështetur në rrethet profashiste të Rumanisë, Greqisë e Turqisë, mundën t'i forconin shumë pozitat e tyre në këto vende.

E interesuar ta largonte vëmendjen e Italisë fashiste nga Ballkani, vendet danubiane e Lindja e Afërme dhe gjoja për t'iu shmangur një lufte evropiane, qeveria franceze i bëri B. Musolinit lëshime në Afrikë dhe miratoi planin e tij për pushtimin e Abisinisë. Si pasojë, në tetor të vitit 1935 Italia fashiste, e përkrahur edhe nga Anglia e ShBA, që synonin, me këtë rast, ta pengonin afrimin italo-gjerman, sulmoi Abisininë dhe e pushtoi atë më 1936. Vetëm Bashkimi Sovjetik mbajti një qëndrim konsekuent e të papajtueshëm në lidhje me agresionin fashist, duke kërkuar që të përdoreshin kundrejt Italisë sanksione të vërteta e të gjithanshme kolektive.

Dobësinë e fuqive perëndimore dhe sukseset e arritura në Afrikë, Italia fashiste i përdori për një aktivizim më të madh të politikës së saj në Ballkan dhe në mënyrë të veçantë në Shqipëri.

**Politika e brendshme e qeverisë «liberale» të M. Frashërit**

Kryengritja e Fierit, ndonëse nuk mori përpjestime të gjera dhe dështoi, e tronditi regjimin e A. Zogut dhe e demaskoi rëndë politikën e tij. Gjendja e krijuar në Shqipëri e detyroi mbretin, siç shkruante A. Kelmendi, «të fillojë një manevër demagogjike, me qëllim që të fitojë kohë, të marrë frymë pas goditjes që hëngri dhe të përgatisë një sulm të dytë kundër popullit».

A. Zogu ia hodhi fajin për gjendjen e krijuar qeverisë së P. Evangjelit, të cilën e rrëzoi më 15 tetor 1935. Pas disa ditësh, më 21 tetor, ai solli në fuqi një qeveri të re, të kryesuar nga M. Frashëri. Kryeministri i ri paraqitej si «liberal», pasues i «reformave» dhe i «lirive demokratike» dhe gëzonte simpati në rrethet borgjeze të vendit.

Ardhjen e saj në fuqi qeveria e re e shoqëroi me një zhurmë të madhe propagandistike dhe me premtime të bujshme se do të punonte për ta ndryshuar gjendjen e krijuar nga qeveritë e mëparshme. Në fjalimin programatik që kryeministri mbajti përpara parlamentit më 28 tetor 1935, premtoi se administratën shtetërore do ta ndërtonte mbi baza të reja, duke i zgjedhur njerëzit sipas shkallës së zotësisë dhe vjetërsisë, se do t'ia ndryshonte karakterin xhandarmërisë, e cila ishte bërë një «gogol» për popullin, do të normalizonte gjendjen e buxhetit shtetëror, do të merrte masa për zhvillimin e bujqësisë, blegtorisë e arsimit dhe do të vendoste kontroll mbi eksportimet dhe importimet.

Në një konferencë të mbajtur më 3 nëntor në Tiranë, kryeministri premtoi se do ta bënte çdo katund «një sindikatë», një shoqëri bujqësore, ku të punonin të gjithë, se do të vendoste qetësinë dhe rregullin. Duke shpallur lirinë e shtypit dhe të fjalës, ai deklaroi nga ana tjetër se kjo liri përjashtonte çdo kritikë kundër mbretit, regjimit dhe politikës së jashtme.

Me anën e këtij programi «liberal» A. Zogu mendonte të «qetësonte» opinionin publik dhe të maskonte politikën e vet antipopullore e antikombëtare, e cila mbeti e pandryshuar.

Masat që mori qeveria e re për zbatimin e këtij pro-

grami kishin për qëllim ta forconin edhe më shumë regjimin zogist. Kështu, ndërsa disa nga funksionarët e vjetër u zëvendësuan me të rinj që ishin parkrahës të qeverisë, policia u hoq dhe u zëvendësua me xhandarmërinë e qytetit, e cila ishte një armë më e fortë e më e sigurtë në duart e A. Zogut. Qeveria u kërkoi të gjitha prefekturave që brenda dy muajsh çdo komunë të përgatiste një plan pesëvjeçar, ku të shënoheshin të gjitha objektet që do të ndërtoheshin me fondin e komunës gjatë pesë vjetëve. Për të kënaqur borgjezinë kombëtare, ajo i paraqiti parlamentit për miratim projektligjin mbi kufizimin e importit të disa mallrave që prodhoheshin në vend, dhe mori vendim të importonte 12 mijë kv misër, për t'ia shpërndarë popullsisë së zonave që vuanin më shumë për bukë, kundrejt një pune të caktuar në ndërtimin e rrugëve.

Por demagogjia e A. Zogut me gjithë bujën e saj, nuk ia arriti të mashtronte masat popullore të vendit, të cilat i shfrytëzuan kushtet e reja të krijuara nga qeveria «liberale» për ta shtuar akoma më shumë luftën kundër regjimit.

**Marrëveshjet italo-shqiptare të marsit 1936**

Qeveria e re «liberale» dhe demagogjia e saj në politikën e brendshme iu deshën A. Zogut gjithashtu për të bërë me lehtësi hapat e reja në politikën e tij të jashtme drejt nënshtrimit të mëtejshëm të vendit Italisë fashiste.

Tensioni i viteve 1932-1934 në marrëdhëniet italo-shqiptare kishte filluar dalngadalë të zhdukej. Në shkurt të vitit 1935 B. Musolini kishte vënë në dispozicion të qeverisë shqiptare 3 milionë fr. ari për të plotësuar një pjesë të deficitit buxhetor. Disa javë më vonë B. Musolini e kënaqi kërkesën e A. Zogut për një hua të re prej 1 milionë fr. ari, gjoja për sistemimin e muhaxhirëve kosovarë. Në të vërtetë kjo shumë iu dha si dhuratë vetë mbretit.

Gjatë verës së vitit 1935 rifilluan bisedimet midis qeverisë zogiste dhe asaj të Romës për të «rimëkëmbur miqësinë italo-shqiptare të viteve 1926-1931». Por qeveria fashiste e B. Musolinit, e nxitur edhe nga qëndrimi i butë e inkurajues që mbante kundrejt saj Anglia, ndërmori tani një sulm të ri në Shqipëri për të forcuar edhe më shumë pozitat ekonomike dhe politike të saj dhe për të përgatitur në shkallë më të gjerë truallin për pushtimin e ardhshëm të kësaj pjese të Ballkanit. Bisedimet me Romën i vazhdoi

qeveria e re e M. Frashërit, e cila, sapo erdhi në fuqi, deklaroi se do të respektonte traktatin e aleancës të vitit 1927, që ishte lidhur midis Shqipërisë dhe Italisë. Roma nuk e pati vështirë të realizonte qëllimet e saj. «Zogu, — siç shkruante këshilltari i përgjithshëm italian me qëndrim në Shkodër, Meloni, më 15 shkurt 1936, — ishte mjaft i preokupuar për pozitën e tij politike dhe përforcimin e kësaj pozite e shikonte vetëm në ndihmën e Italisë». Bisedimet italo-shqiptare përfunduan më 4 mars dhe më 19 mars u nënshkruan marrëveshjet e reja.

Sipas këtyre marrëveshjeve, huaja e vitit 1931 u hoq. Shumat e tërhequra për llogari të kësaj huaje gjatë ushtrimit buxhetor 1931-1932 iu «falën» qeverisë shqiptare. Qeveria e Romës merrte përsipër të përfundonte me shpenzimet e saj objektet që kishin mbetur pa përfunduar për shkak të heqjes së huas. Përveç kësaj, ajo i jepte qeverisë shqiptare një hua prej 9 milionë fr. ari. Prej këtyre, 3 milionë fr. ari i ishin dhënë qeverisë shqiptare qysh në shkurt të vitit 1935. 3.200 mijë fr. ari do të fillonin të viheshin në dispozicion të saj dy muaj pas miratimit të marrëveshjes dhe 2.800 mijë fr. ari do të shërbenin për të plotësuar kapitalin e «Bankës Bujqësore të Shtetit» që do të jepeshin me këste gjatë periudhës 1936-1939. Marrëveshja e detyronte qeverinë shqiptare t'u paguante shoqërive sipërmarrëse italiane të ndërtimit «Ragaci» dhe «Venanceti» «borxhin» prej më tepër se 550 mijë fr. ari për punimet me karakter strategjik që kishin kryer në rrugët Krujë--Burrel, Shkodër-Pukë dhe Tiranë-Elbasan.

Qeverisë shqiptare i jepeshin edhe dy hua të tjera: një hua bujqësore prej 10 milionë fr. ari dhe një tjetër prej 3 milionë fr. ari për krijimin e monopolit shtetëror të duhanit.

Në lidhje me huanë e SVEA-s, e cila i kishte kaluar 50 milionë fr. ari, qeveria italiane merrte përsipër të siguronte pezullimin për pesë vjet të pagesave vjetore që duhej të bënte qeveria shqiptare për shlyerjen e huasë, kurse shteti shqiptar detyrohej të parashikonte në buxhetin e çdo viti një shumë prej 250 mijë fr. ari në dobi të SVEA-s dhe brenda dy vjetëve, të zgjidhte të gjitha mosmarrëveshjet që kishte me të.

Me anën e këtyre marrëveshjeve qeveria zogiste e lehtësonte deri diku dhe përkohësisht gjendjen financiare katastrofike, në të cilën kishte rënë shteti shqiptar. Por me marrëveshjet e tjera ekonomike si dhe me marrëveshjet e fshehta me karakter politiko-ushtarak, që u nënshkruan gjithashtu më 19 mars 1936, Italia fitonte mundësinë të

shtinte në dorë jo vetëm kyçet e ekonomisë së Shqipërisë por edhe kyçet e administratës civile dhe ushtarake, duke forcuar dhe më shumë regjimin gjysmëkolonial në Shqipëri.

Sipas marrëveshjes së përkohshme tregtare, importimi i mallrave nga Italia lihej krejt i lirë dhe nuk i nënshtrohej asnjë kufizimi, ndërsa eksportimi i mallrave shqiptare në Itali do të bëhej në kontigjente të caktuara dhe vetëm me lejen e Ministrisë italiane të Financave. Nga ana tjetër, marrëveshja me shoqërinë bujqësore-tregtare EIAA (Ente Italiano Agricoltura Albania) parashikonte që kjo shoqëri të blinte me çmimet që vendoseshin prej saj dhe në marrëveshje me Ministrinë e Ekonomisë Kombëtare të Shqipërisë një sasi të caktuar prodhimesh bujqësore drejtpërdrejt nga prodhuesit dhe nga shoqëritë tregtare të vendit. Shoqëria EIAA do të ishte edhe një ndërmjetëse në shitjen e mallrave bujqësore të tregtarëve shqiptarë në Itali.

Në këtë mënyrë qeveria italiane i siguronte vetes privilegje më të mëdha se ato të parashikuara në marrëveshjen tregtare të 1925-ës. Ajo bënte me këtë një hap të rëndësishëm drejt monopolizimit të tregtisë së jashtme të Shqipërisë.

Marrëveshja e fshehtë me karakter politiko-ushtarak e detyronte qeverinë zogiste të merrte për organizimin e aparatit shtetëror dhe të ushtrisë vetëm organizatorë italianë. Në efektivin e saj ushtarak Shqipëria nuk duhej të kishte më tepër se 6675 ushtarë, nënoficerë dhe oficerë. Italia, nga ana e saj, merrte përsipër t'i jepte qeverisë shqiptare për nevojat ushtarake një shumë prej 3.500 mijë fr. ari në vit.

Sipas kësaj marrëveshjeje, qeveria shqiptare pranonte t'i rihapte shkollat private të mbajtura nga kleri katolik i Shkodrës, me kusht që vendimi në lidhje me këtë çështje të shpallej ca kohë më vonë, që mos të përkonte me marrëveshjet e marsit dhe të mos interpretohej si një vendim i diktuar prej Italisë.

Marrëveshja tjetër me karakter ushtarak, ajo mbi rregullimin e skelës së Durrësit u përgjigjej planeve strategjike që kishte Italia kundrejt Shqipërisë dhe Ballkanit. Sipas kësaj marrëveshjeje, qeveria fashiste e Romës merrte përsipër të gjente një institucion krediti italian, i cili do t'i jepte qeverisë shqiptare në formë huaje shumat e nevojshme për organizimin modern të skelës së Durrësit. Këto shuma do t'i ktheheshin institucionit huadhënës, jo nga qeveria shqiptare, por nga qeveria italiane.

Marrëveshjet e marsit 1936 i vunë qeverisë së M. Fra-

shërit vulën e një qeverie tradhtare, që sanksionoi zyrtarisht nënshtrimin e plotë të Shqipërisë ndaj Italisë fashiste. Ndërsa u pritën me entuziazëm nga ministrat e deputetët e Zogut, ato e shqetësuan pa masë popullin shqiptar, i cili, duke parë në to shkeljen e hapur të sovranitetit dhe të pavarësisë së vendit, filloi të protestonte. Vetë prefekti i Vlorës detyrohej të pranonte në atë kohë se popullsia e këtij qyteti, «që e fitoi lirinë duke luftuar me sopata», mendonte se mbreti po e zhdukte pavarësinë e Shqipërisë. Edhe në krahinat e tjera të vendit pakënaqësia ndaj politikës antikombëtare të regjimit ishte e madhe dhe qarkullonin fjalë për nevojën e përmbysjes së situatës me anë të një kryengritjeje të re.

Për të qetësuar masat popullore, gazetat reaksionare të vendit u munduan t'i paraqisnin këto marrëveshje si një «ndihmë të madhe dhe të pakursyer» që një «mike e madhe» i jepte «mikes më të vogël».

Nënshtrimi ekonomik dhe politik i Shqipërisë nga ana e imperializmit italian pati jehonë edhe në arenën ndërkombëtare. Ky hap i ri ekspansionist i Italisë fashiste u demaskua nga shtypi demokratik e komunist botëror. Me të u muar në mënyrë të veçantë shtypi i vendeve fqinje.

Por jo të gjithë pjesëtarët e Paktit Ballkanik e vlerësuan njëlloj rrezikun që krijohej me forcimin e pozitave italiane në Shqipëri. Në mbledhjen e këshillit të përhershëm të Paktit që u mbajt në Beograd prej 4 deri 6 maj 1936, përfaqësuesi i Greqisë, Metaksai, deklaroi lidhur me çështjen e sigurimit të kufijve ballkanikë se kufijtë e Shqipërisë nuk duhej të quheshin kufij ballkanikë, meqenëse Shqipëria ishte nën mbrojtjen e një fuqie joballkanike. Greqia, nga ana e saj, nuk merrte zotim as për t'i ardhur në ndihmë Jugosllavisë, as për t'u këshilluar me të, në rast se Shqipëria pushtohej nga Italia, ose në rast se gjatë bregdetit të saj krijoheshin baza ushtarake italiane. Ky qëndrim inkurajonte politikën imperialiste të Romës në Shqipëri, por nga ana tjetër, qeveria greke duke aktivizuar rrethet shoviniste «vorio-epirote» me parullën e aneksimit të Shqipërisë së Jugut linte të kuptohej se ajo nuk kishte hequr dorë nga planet e vjetra të saj.

Ajo që u shqetësua në mënyrë të veçantë nga marrëveshjet italo-shqiptare të marsit 1936, ishte qeveria jugosllave, e cila shikonte me zili çdo hap të ri të Romës drejt nënshtrimit të plotë të Shqipërisë. Qeveria e Beogradit filloi tani të bënte herë pas here mobilizimin e trupave të saj në kufirin shqiptar për të frikësuar qeverinë e Tiranës. Por këto shantazhe dhe presione nuk ngjallnin aq frikë tek

A. Zogu, sa ngjallte mundësia e afrimit të shteteve fqinje me Italinë fashiste dhe lidhja e një marrëveshjeje midis tyre për copëtimin e Shqipërisë. A. Zogu e kuptonte se, përderisa do të ekzistonin kontradikta midis fuqive fqinje të Shqipërisë e sidomos kontradikta midis Italisë dhe Jugosllavisë, ai do të mund të ruante, sadopak, një farë lirie veprimi dhe do të shfrytëzonte ndihmën e imperializmit italian për të qëndruar në pushtet.

Duke u qëndruar besnik marrëveshjeve me Italinë, qeveria e M. Frashërit më 6 maj u solidarizua plotësisht me pushtimin imperialist italian të Abisinisë dhe më 9 maj nxitoi të shpallte vendimin e rihapjes së shkollave katolike në Shqipëri. Nga fundi i majit kryepeshkopi katolik Gasper Thaçi solli edhe direktivat e reja nga Vatikani e nga Musolini, të cilat kishin për qëllim aktivizimin e mëtejshëm të kishës katolike në Shqipëri në dobi të çështjes së fashizmit. Pas kësaj, kishës katolike iu dhanë nga Ministria e Jashtme italiane shumat e nevojshme për zhvillimin e veprimtarisë së saj. Në këtë mënyrë Italia fashiste arriti përsëri të siguronte në Shqipëri një mjet të fuqishëm për përhapjen e kulturës fashiste italiane dhe korruptimin e brezit të ri.

Numri i organizatorëve italianë civilë dhe ushtarakë në aparatin shtetëror u shtua shumë. Sipas udhëzimeve të Romës, ata jo vetëm duhej ta furnizonin qeverinë fashiste me informata mbi gjendjen e brendshme, por edhe të sabotonin funksionimin e rregullt të makinës shtetërore.

Pas marrëveshjeve të marsit, legata italiane në Tiranë e cila ishte qendra kryesore e agjenturës fashiste, e shtoi shumë veprimtarinë. Ajo e zgjeroi rrjetin e agjentëve, kryesisht në radhët, e klikës së korruptuar zogiste, qeverisë e parlamentit shqiptar, duke përdorur për këtë qëllim shuma të rëndësishme të hollash. Legata italiane filloi të financonte më gjerë shtypin borgjez të vendit, i cili në përgjithësi shkruante ashtu siç e kërkonin interesat e Italisë.

Shumë shpejt filluan të ndjeheshin në Shqipëri pasojat negative të marrëveshjeve të marsit, sidomos në fushën e tregtisë së jashtme. Për të siguruar të drejtën absolute të shfrytëzimit të tregut shqiptar, Italia fashiste vendosi që me anë presionesh të mënjanonte çdo konkurrencë të huaj në Shqipëri. Gjatë kësaj kohe ajo e kufizoi mjaft tregtinë e jashtme shqiptare. Organet kompetente italiane i kishin deklaruar legatës shqiptare në Romë se kjo gjendje në tregtinë italo-shqiptare do të vazhdonte derisa qeveria shqiptare të mos merrte masa për të kufizuar në maksimum importimin e mallrave të vendeve të tjera në Shqipëri dhe për të favorizuar shtimin e importimit të mallrave italiane.

Me gjithë protestat e tregtarëve shqiptarë, qeveria e A. Zogut nuk ishte në gjendje t'i kundërshtonte kërkesat italiane dhe të merrte ndonjë masë për të mbrojtur interesat kombëtare.

## 2. ASHPËRSIMI I LUFTËS KLASORE

**Shoqëria e naftëtarëve «Puna»**

Në mesin e viteve 30-të krahas kontradiktave kombëtare u ashpërsuan edhe kontradiktat klasore. Klasa punëtore e udhëhequr nga komunistët në luftën kundër shtypjes e shfrytëzimit e kishte rritur ndërgjegjen e vet politike dhe po bënte hapa të reja në organizimin e saj.

Në qendrën e rëndësishme të naftës, në Kuçovë (sot Qyteti Stalin), duke përfshirë edhe sektorët ndihmës, punonin mbi 1600 punëtorë shqiptarë për llogari të shoqërisë kapitaliste italiane AIPA. Kryepunëtorët dhe specialistët në këtë qendër industriale ishin të huaj, kryesisht italianë. Punëtorët shqiptarë merreshin me punë të pakualifikuar. Kushtet e tyre të punës e të jetesës ishin shumë të rënda. Vetë prefekti i Beratit, në një raport që i dërgonte Ministrisë së Punëve të Brendshme në Tiranë në fillim të shkurtit 1936, ishte i detyruar të pranonte se «... punëtorët shqiptarë, të lënë pas dore, pa asnjë mbrojtje dhe përkrahje, kanë qenë gjithnjë të shtrydhur, të shtypur e të munduar prej kapitalistëve të huaj».

Duke mos pasur as më të voglën përkrahje nga ana e regjimit të A. Zogut, punëtorët e Kuçovës vendosën qysh nga mesi i vitit 1934 të organizonin një shoqëri për mbrojtjen e interesave të tyre. Nismën për krijimin e një shoqërie të tillë e mori punëtori komunist Mafuz Laze, i cili ishte kthyer nga Bashkimi Sovjetik nëpërmjet Francës ku kishte marrë nga Halim Xheloja udhëzimet e nevojshme mbi bazën e të cilave do të krijohej shoqëria. Një kontribut të vlefshëm për krijimin e bashkimit të parë profesional të punëtorëve të naftës dha Komiteti i Çlirimit Nacional.

Shoqëria e cila mori emrin «Puna», u krijua më 18 tetor 1935. Në fillim ajo kishte në radhët e saj 680 anëtarë.

Më 1 nëntor 1935 një komision prej 5 punëtorësh me anë të një peticioni i kërkoi parlamentit dhe qeverisë që ta njihnin shoqërinë «Puna» dhe të miratonin projektstatutin e saj të përgatitur prej tyre.

Sipas këtij projektstatuti, shoqëria kishte si qëllim «. . .mbrojtjen e dinjitetit, mbrojtjen e interesave dhe ndihmën morale e materiale të anëtarëve të saj». Për t'ia arritur këtij qëllimi, ajo do të formonte një arkë për të ndihmuar punëtorët e sëmurë dhe ata që mbeteshin përkohësisht pa punë, dhe do të kërkonte nga autoritetet masa legjislative dhe administrative në dobi të punëtorëve. Shoqëria do të përfshinte të gjithë punëtorët shqiptarë të prefekturës së Beratit si dhe ata të rretheve të tjera që punonin pranë ndërmarrjeve koncesionare të naftës, ose në qendra të tjera pune, që vareshin nga këto ndërmarrje.

Organi më i lartë i shoqërisë ishte asambleja e përgjithshme e formuar nga të gjithë anëtarët. Ajo administrohej nga një këshill prej 20 vetash, i cili duhej të mblidhej të paktën në çdo dy muaj një herë. Këshilli zgjidhte një komitet drejtues, të përbërë nga kryetari, sekretari, arkëtari dhe tre këshilltarë, të cilët duhej të mblidheshin çdo javë.

Në peticionin drejtuar parlamentit dhe qeverisë vihej në dukje se paga e përditshme e punëtorëve dhe orari i punës ishin lënë në dëshirën e shoqërisë, se nga ana e saj nuk ishte marrë asnjë masë për sigurimin e ushqimit dhe të fjetjes së punëtorëve etj. Punëtorët kërkonin nga qeveria që kjo të ndërhynte për ta detyruar shoqërinë të caktonte ditën e punës prej 8 orësh, të merrte masa për të ndërtuar baraka për fjetjen e punëtorëve, për sigurimin e ushqimit të tyre dhe të kushteve higjenike të jetesës, të bënte klasifikimin në pagat e punëtorëve në përshtatje me specializimin dhe aftësitë e tyre, të hartonte një rregullore ku të përcaktoheshin mënyrat e dhënies së gjobave dhe kompetencat e administratës, t'u jepte shpërblime familjeve të punëtorëve të vdekur në punë e sipër etj. Përveç këtyre, punëtorët kërkonin të mos detyroheshin të përshëndesnin me mënyrën fashiste. Peticioni e ftonte qeverinë të dërgonte përfaqësuesit e saj për të parë në vend gjendjen e tyre të mjerueshme. Gjithashtu, komisioni i njoftoi autoritetet lokale se, në qoftë se nuk do të merreshin parasysh kërkesat e tyre, punëtorët do të shpallnin grevën e përgjithshme.

Më 18 nëntor 1935 qeveria vendosi të dërgonte në Kuçovë përfaqësuesin e saj, inspektorin e Ministrisë së Ekonomisë Kombëtare, agjentin e paguar të AIPA-s Vangjel Goxhamani, i cili i deklaroi grupit nismëtar të punëtorëve

se kërkesat e paraqitura në peticion nuk ishin të drejta.

Me të marrë vesh ardhjen e përfaqësuesit qeveritar, punëtorët u grumbulluan për t'i paraqitur atij kërkesat e tyre. Të revoltuar nga qëndrimi provokues i tij, rreth 800 punëtorë organizuan në shenjë proteste një demonstratë përpara zyrave të AIPA-së me parullën: «Nuk punojmë me italianët — duam të drejtat tona». Delegacioni punëtor që shkoi në Tiranë për t'u ankuar kundër sjelljes së inspektorit, u prit me fjalë fyese si nga ministri i Ekonomisë Dhimitër Berati e ai i punëve të Brendshme Ethem Toto, ashtu edhe nga kryeministri Mehdi Frashëri.

AIPA, duke e parandjerë rrezikun që përfaqësonte për interesat e saj organizata profesionale e punëtorëve, protestoi pranë qeverisë shqiptare kundër njohjes zyrtare të shoqërisë «Puna», e cila, sipas AIPA-s, do të bëhej qendra e një lëvizjeje, «që mund të tërhiqej fare lehtë në fushën e politikës». Padronët fashistë të AIPA-s e kuptonin mirë se në ndërmarrjet e tyre po rritej jo vetëm një lëvizje me qëllime thjesht ekonomike, por edhe një lëvizje politike antifashiste. Këtë e provuan sidomos ngjarjet që u zhvilluan disa ditë më vonë.

E inkurajuar nga autoritetet qeveritare, AIPA pushoi nga puna iniciatorët e krijimit të shoqërisë «Puna» dhe aktivistë të tjerë të organizatës. Punëtorët e tjerë u transferuan në kantiere të largëta, ku u pushuan menjëherë nga puna, meqenëse filluan edhe atje të krijonin degë të shoqërisë.

Përgjigjja e parë e punëtorëve kundër këtyre veprimeve ishte manifestimi i tyre ditën e shpalljes së pavarësisë më 28 nëntor. Me gjithë masat e marra nga AIPA dhe autoritetet lokale, manifestimi i 28 nëntorit u kthye në një protestë të fuqishme jo vetëm kundër shfrytëzimit kapitalist të AIPA-s, por edhe kundër fashizmit italian. Lëvizja në Kuçovë u shoqërua edhe me akte dhune të punëtorëve shqiptarë kundër fashistëve italianë.

**Rritja e lëvizjes greviste**

Grupi Komunist i Korçës dhe shoqëria «Puna» morën në duart e tyre udhëheqjen e lëvizjes punëtore, e cila në fillim të vitit 1936 hyri në një fazë të re të zhvillimit të saj me një varg grevash të organizuara në qendrat më të rëndësishme punëtore të vendit. Këto greva kishin karakter ekonomik klasor, por ato në disa raste morën edhe karakter politik kundër qeverisë dhe masave të saj shtypëse edhe

kundër metodave e frymës fashiste të koncesionarëve italianë. Në Ujin e Ftohtë të Vlorës, ku më shumë se 600 punëtorë punonin për ngritjen e depove të vajgursjellësit Kuçovë-Vlorë, dega e shoqërisë «Puna» kërkoi shtesën e mëditjes, pakësimin e orëve të punës, ndërtimin e barakave për fjetje dhe pagimin e pjesshëm për ditët kur nuk mund të punohej për shkak të shiut. Meqenëse AIPA nuk iu përgjigj fare kësaj kërkese, më 5 janar 1936 të gjithë punëtorët u hodhën në grevë. Përpjekjet e AIPA-s për të vënë në lëvizje grevëthyesit dështuan. Ajo u detyrua më 9 janar të pranonte kërkesat e punëtorëve. Më 24 janar shpallën grevë punëtorët e centralit elektrik të Kuçovës në shenjë proteste kundër provokimit të një agjenti të kapitalistëve italianë, që i ngarkoi punëtorët me gjoba. Greva mori fund më 29 janar 1936 pasi u anuluan gjobat dhe iu njohën punëtorëve disa të drejta.

Sukseset e para bënë që të zgjeroheshin radhët e shoqërisë «Puna». Ajo tani përfshinte në gjirin e saj të gjithë punëtorët shqiptarë të naftës dhe të sektorëve ndihmës.

AIPA e ndjeu shumë shpejt rrezikun që i vinte nga rritja e lëvizjes punëtore, aq më tepër kur punëtorët filluan të sabotonin prodhimin e naftës dhe të ulnin rendimentin në punë.

Vetë drejtori i përgjithshëm i AIPA-s, i cili e ndjente veten të pafuqishëm përpara kësaj lëvizjeje, i shkruante më 29 janar ministrit italian në Tiranë: «Gjendja që është krijuar këto ditë, nuk është në asnjë mënyrë e durueshme. Kemi mbetur pa asnjë autoritet përballë klasës punëtore... Na është bërë i vështirë zbatimi qoftë edhe i sanksioneve disiplinore më të buta».

Për të dalë nga kjo gjendje, AIPA kërkonte të largoheshin nga Kuçova anëtarët e grupit nismëtar të pushuar, të shkatërrohej shoqëria, të silleshin në Kuçovë punëtorë italianë.

Por pas pesë ditësh, më 29 janar, shoqëria «Puna» e paralajmëronte drejtorin se po të mos rimerrte në punë nismëtarët e formimit të shoqërisë dhe aktivistët e tjerë të pushuar, ajo do të shpallte grevën e përgjithshme. AIPA, e shqetësuar, mori menjëherë masa në bashkëpunim me qeverinë shqiptare. Ajo filloi të organizonte skuadra të armatosura me fashistë italianë. A. Zogu nga ana e tij, dërgoi me urgjencë kryeinspektorin e pallatit Xhafer Ypin, i cili mori në vend një varg masash administrative, duke i larguar autoritetet lokale prej kryetarit të komunes e deri te xhandari i fundit dhe duke i zëvendësuar ata me elementë të besuar të kapitalistëve italianë.

Kur më 9 shkurt rreth 50 punëtorë nga më aktivët e «Punës» u lajmëruan që brenda 24 orëve të largoheshin nga Kuçova, këshilli i përgjithshëm i shoqërisë që u mblodh po atë ditë në katundin Perhondi, vendosi të shpallte grevën e përgjithshme. Kështu, në mëngjezin e 11 shkurtit 1936 sirena lajmëroi fillimin e saj. Të gjithë punëtorët e naftës, duke përfshirë edhe ata të reparteve ndihmëse, e lanë punën.

Po atë ditë, nga Berati e Tirana erdhën fuqi të mëdha xhandarësh të kryesuar nga vetë ministri i Brendshëm Et'hem Toto, i cili arrestoi aktivistët më të dalluar të shoqërisë. Ministri përdori në shkallë të gjerë kërcënimet kundër punëtorëve dhe familjeve të tyre dhe i detyroi këta, së fundi, që pas tri ditësh greve të ktheheshin në punë. «Ndërhyrja e ministrit», — i shkruante më 14 shkurt atasheu ushtarak italian në Tiranë, Ministrisë së Luftës të Italisë, — na shpëtoi jo vetëm se i dha fund grevës, por sepse masat e marra do të jenë shembull për të ardhmen».

AIPA, sipas këshillave të atasheut ushtarak italian në Tiranë, krijoi «shërbimin e informacionit dhe të propagandës» që kishte për qëllim zbulimin dhe marrjen e masave paraprake kundër çdo manifestimi të «dëmshëm» për kapitalistët italianë.



Pamje nga greva e punëtorëve të shoqërisë AIPA në Kuçovë

Menjëherë pas grevës së përgjithshme u vendosën midis punëtorëve informatorë dhe provokatorë.

Meqenëse pjesa më e madhe e aktivistëve të shoqërisë

«Puna» u pushua nga puna dhe u dëbua nga Kuçova, praktikisht shoqëria pushoi së ekzistuari. Megjithkëtë anëtarët e kryesisë së «Punës» nuk e ndërprenë aktivitetin. Pasi u liruan nga burgu i Beratit dhe u dërguan në Vlorë si të internuar, ata i drejtuan qeverisë më 10 mars një protestë kundër masave arbitrare që ishin marrë në Kuçovë dhe ngulnin këmbë që të plotësoheshin kërkesat e paraqitura nga punëtorët.

Më 15 maj, punëtorët në Ujin e Ftohtë të Vlorës u hodhën përsëri në grevë, për shkak se disa punëtorë shqiptarë u fyen nga një kryepunëtor italian. Greva u zhvillua nën parullën «Të trajtohemi si punëtorë — nuk jemi skllevër». Por grevat tanimë, në mungesë të shoqërisë «Puna», nuk kishin fuqinë dhe organizimin e mëparshëm.

**Demonstratat popullore antizogiste**

Politika e «dyerve të hapura» e ndjekur nga regjimi zogist qëkurse erdhi në fuqi si edhe kriza ekonomike, krijuan një gjendje shumë të vështirë jo vetëm për industrinë e bujqësinë por edhe për zejtarinë. Gjatë këtyre viteve zejtaria vazhdoi të binte jo aq nga konkurrenca e industrisë kombëtare se sa nga vërshimi i mallrave të huaja. Zejtaria e pëlhurave pothuajse u zhduk fare gjatë krizës ekonomike botërore, sidomos nën efektin e dumpingut[1] të mallrave japoneze që pushtuan tregun shqiptar. Punishtet zejtare të sapunit, tabakëve, këpucarëve, argjendarëve etj. pësuan një rënie të rëndësishme.

Rënia e prodhimit zejtar u ndje në mënyrë të veçantë në vitet 1935-1936. Gjatë periudhës qershor 1935 — shkurt 1936 vetëm në qytetin e Korçës u mbyllën 102 ekonomi zejtare, ndërsa numri i të papunëve arriti në 3000.

Gjendja e zejtarëve këpucarë e tabakëve u keqësua në mënyrë serioze më 1935, kur filloi nga puna fabrika «STIK» në Korçë, e cila prodhonte opinga e këpucë prej gome. Po atë vit u njoftua se do të hapej edhe një fabrikë këpucësh në Tiranë.

Këpucarët dhe tabakët e gjithë Shqipërisë i drejtuan qeverisë protesta e lutje për ta ndaluar prodhimin industrial

1) Dumping (anglisht) — shitja e mallrave në tregjet e jashtme me çmime shumë më të ulëta se ato të tregut të brendshëm. Është një nga mjetet më të rëndësishme të luftës së imperialistëve për tregjet e jashtme.

të opingave e të këpucëve, i cili do ta konkurronte lehtë prodhimin zejtar dhe do ta shpejtonte procesin e rrënimit të tyre.

Ndër zejtarët shqiptarë ekzistonin ende iluzionet mikroborgjeze për të ruajtur prodhimin e vogël dhe për ta ndaluar prodhimin e fabrikave. Por këto kërkesa të zejtarëve ishin utopike, ato drejtoheshin kundër procesit historik të zhvillimit të kapitalizmit.



Demonstratë punëtore në Korçë më 1936

Meqenëse kërkesat e tyre nuk u morën parasysh nga qeveria, pronarët e punishteve të këpucëve të qytetit të Korçës në mbledhjen e tyre të përgjithshme më 18 shkurt 1936 vendosën të mbyllnin dyqanet në shenjë proteste.

Me vendimin e 18 shkurtit u solidarizuan edhe punëtorët këpucarë të Korçës. Të nesërmen, më 19 shkurt, demonstruan përpara Odës së tregtisë, ku dorëzuan çelsat e dyqaneve, punëdhënësit dhe punëtorët këpucarë, rreth 500 veta, duke shpallur se do t'i hapnin ato e do të fillonin nga puna vetëm kur të plotësoheshin kërkesat e tyre. Pasi e dorëzuan vendimin e tyre edhe në prefekturë, demonstruesit u shpërndanë.

Udhëheqësit komunistë të punëtorëve këpucarë, duke vendosur bashkimin e këtyre të fundit me pronarët këpucarë, synonin ta përdornin këtë rast për të zgjeruar lë-

vizjen dhe për t'i dhënë asaj karakter antizogist. Në këtë frymë u shprehën ata në mbledhjen e përgjithshme të punëtorëve këpucarë më 20 shkurt 1936.

Po atë ditë me nismën e fraksioneve të tyre komuniste organizata profesionale e punëtorëve të ndërtimit «Puna», ajo e punëtorëve rrobaqepës si edhe ato të zejtarëve të kategorive të ndryshme vendosën në mbledhjet e tyre që të nesërmen të bëhej një demonstratë e përgjithshme dhe paqësore proteste kundër gjendjes së mjerueshme, në të cilën kishte rënë pjesa më e madhe e popullsisë për shkak të politikës antipopullore të A. Zogut.

Autoritetet lokale, të trembura nga rritja e lëvizjes, morën menjëherë masa. Më 21 shkurt ato dërguan forcat e xhandarmërisë, të cilat rrethuan lokalin ku ishin grumbulluar anëtarët e shoqërisë «Puna» e pastaj lokalet ku ishin grumbulluar demonstruesit e tjerë.

Punëtorët rrobaqepës, që kishin mbetur jashtë rrethimit ishin të parët që ngritën flamurin e shoqërisë së tyre dhe dhanë sinjalin e fillimit të demonstratës. Pas një përleshjeje të vogël me një grumbull xhandarësh ata u drejtuan te lokalet ku ishin grumbulluar këpucarët, të cilët me të parë shokët e tyre, u sulën mbi xhandarët, çanë rrethimin dhe të gjithë së bashku u nisën në drejtim të zyrave të shoqërisë së punëtorëve të ndërtimit «Puna», për të çliruar shokët e tyre. Përpara lokaleve të «Punës» u bë një përleshje e përgjakshme me xhandarët, të cilët përdorën edhe zjarrin e armëve të tyre kundër punëtorëve dhe arritën ta shpërndanin demonstratën. Ata arrestuan gjithashtu 13 prej aktivistëve të shoqërisë.

Pasdite demonstrata shpërtheu përsëri me parullat «Bukë! Bukë!», «Liri të arrestuarve». Me punëtorët e zejtarët u bashkuan edhe nxënësit e liceut të qytetit. Përpara ndërtesës së prefekturës u bë një përleshje tjetër e ashpër midis demonstruesve dhe forcave të xhandarmërisë, të përforcuara me reparte të reja të sjella nga postkomandat e afërta. Demonstrata u shtyp. Autoritetet zogiste shpallën në qytet gjendjen e shtetrrethimit, vendosën në pozitat kyçe përforcime të mëdha xhandarësh e ushtarësh dhe një kontroll të rreptë nëpër rrugët. Forcat e xhandarmërisë e të ushtrisë në Elbasan e Berat u porositën të ishin gjithnjë në gjendje gatishmërie. Kundër organizatorëve të demonstratës regjimi organizoi një gjyq i cili u kthye nga komunistët në tribunë akuze kundër qeverisë. Në seancat e këtij gjyqi komunist me guxim e gjakftohtësi demaskuan regjimin duke vënë në dukje gjendjen e mjeruar të masave punonjëse dhe terrorin policor që sundonte në vend. Nën

presionin e popullit organet zogiste u detyruan t'u jepnin pafajësinë gjithë të arrestuarve.



Pamje nga Demonstrata e Bukës në Korçë më 21 shkurt 1936

Demonstrata popullore antizogiste në Korçë ishte demonstrata e parë popullore e udhëhequr nga komunistët, që përfundoi në përleshje me forcat qeveritare zogiste. Ndonëse u shtyp, ajo pati jehonë të madhe në gjithë vendin. Kundër saj u shprehën me tërbim klasat reaksionare. Gazeta «Besa» pohonte vetë se demonstrata e Korçës apo «Kuçedra e Korçës» siç e quajti ajo, kishte shkaktuar te autoritetet dhe klasat sunduese «një panik të pashoqtë».

Demonstrata kundër zisë së bukës u bënë edhe në qytete të tjera të vendit.

Pakënaqësia e masave popullore kundër regjimit zogist kishte arritur në një shkallë të tillë sa nevojitej vetëm një shkak i vogël për shpërthimin e manifestimeve të reja antizogiste. Kështu ndodhi në Vlorë më 12 korrik 1936. Gjatë një ndeshjeje sportive u shkaktua një grindje e parëndësishme, në të cilën xhandarët ndërhynë duke përdorur forcën dhe duke arrestuar disa vetë. Pas pak kohe në qytet shpërtheu një demonstratë e madhe popullore prej më se tremijë vetësh, e cila mori karakter politik antizogist. Xhandarët i shpërndanë demonstruesit pasi hapën zjarr mbi ta, duke vrarë një dhe duke plagosur rëndë katër të tjerë.

Më 31 tetor shpërtheu një manifestim tjetër në Elbasan, i shkaktuar nga plani që kishte qeveria për ta shpërngulur Shkollën Normale (pedagogjike) të Elbasanit në Shkodër. Një komision prej pesë vetësh kërkoi nga prefekti anulimin e vendimit. Pasi u mor premtimi pozitiv, demonstrata u shpërnda. Por të nesërmen ajo shpërtheu përsëri dhe u shtyp vetëm pasi me urdhër të ministrit të Brendshëm, që arriti posaçërisht në Elbasan, xhandarët u sulën mbi demonstruesit, u përleshën me ta dhe arrestuan një pjesë të tyre.

## 3. LUFTA IDEOLOGJIKE

Në vitet 30 ashpërsimi i luftës klasore të klasës punëtore e të masave të gjera popullore u shoqërua me ashpërsimin e luftës edhe në fushën ideologjike.

Kjo luftë u zhvillua kryesisht me anë të shtypit në të cilin u dalluan disa rryma kryesore: rryma zogiste, e «diktaturës së ndritur», «neoshqiptare», klerikale që ishin në anën e reaksionit dhe rryma revolucionare-demokratike që shprehte interesat e masave popullore.

**Rrymat reaksionare**

Rryma zogiste i shtjelloi pikëpamjet e veta në një sërë organesh si «Besa», «Drita», «Djersa e popullit» etj. që delnin në Tiranë. Kjo rrymë përfaqësohej nga të ashtuquajturit «të vjetër», të kryesuar nga Teki Selenica, Hiqmet Delvina, Fejzi Alizoti etj. Ideologët zogistë ishin apologjetët më të flaktë të monarkisë e të rendit çifligaro-borgjez dhe armiqtë më të tërbuar të ideve demokratike e komuniste. Ata lavdëruan politikën antidemokratike e antikombëtare zogiste dhe kundërshtuan të gjithë ata që vinin në dukje krizën e rendit ekzistues e plagët e tij. Veten e tyre ata e shpallën «bartës» të përparimit dhe «baballarë të kombit». Për ta populli nuk mund të punonte e të shkonte përpara pa qenë i udhëhequr nga klasat e privilegjuara. Duke u mbështetur në këto teori ultrareaksionare, «të vjetërit» u përpoqën ta varrosnin përfundimisht reformën agrare, ta linin bujkun nën zgjedhën e pronarit, i cili, siç thoshin ata, ishte i vetmi që mund ta detyronte atë të punonte. Monarkinë ata e

paraqitën si të dalë nga populli, sikur i përgjigjej aspiratave e psikologjisë së tij. «Të vjetërit» e luftuan me një zell të veçantë zhvillimin e arsimit dhe të kulturës në Shqipëri, duke e argumentuar këtë me faktin se ky zhvillim do të sillte mbiprodhim intelektualësh, se intelektualët do të mbeteshin pa punë dhe, si rrjedhim, do të përqafonin idetë e majta «ekstremiste» dhe do të bëheshin rrezik për rendin ekzistues. Kjo luftë kundër zhvillimit të arsimit në Shqipëri bëhej në një kohë kur dy të tretat e fëmijëve të moshave shkollore nuk ndiqnin shkollat dhe mbi 80 për qind e popullsisë ishte analfabete.

Krahas «të vjetërve» shtjelloi pikëpamjet e saj edhe rryma e «të rinjve». Ajo përfaqësohej nga elementë borgjezë kryesisht intelektualë si Seit Qemali, Mehmet Konica, Nebil Çika, Ismet Toto, Ernest Koliqi që ishin të pakënaqur nga sundimi i «baballarëve të kombit» dhe kërkonin që punët e shtetit t'i merrnin në dorë elementët e kulturuar, të «ndritur» të borgjezisë të cilët duhej të spastronin aparatin shtetëror nga elementë çifligarë, «orientalë» dhe të kryenin reforma «oksidentale».

Këta i parashtruan idetë e tyre kryesisht në gazetën «Arbëria» dhe në revistën «Illyria» të Tiranës.

«Të rinjtë» nuk synonin në shndërrimin e rendit ekonomiko-shoqëror e politik ekzistues. Ata ishin vetëm për përmirësimin e tij në të mirë të borgjezisë. Ky përmirësim duhej të kryhej, sipas tyre, me ndihmën e monarkisë zogiste. Si mjet kryesor për «oksidentalizimin» e përparimin e vendit ata quanin «diktaturën e ndritur» d.m.th. diktaturën e borgjezëve me kulturë e cila duhej të krijohej sipas modelit të diktaturave fashiste të Hitlerit e Musolinit. «Të rinjtë» ishin kundër rendit demokratik e sistemeve politike demokratike. Ata kishin përçmim për masat popullore dhe nuk donin që atyre t'u njiheshin të drejtat demokratike. «Të rinjtë» si «të vjetrit» u shprehën për unitetin kombëtar, kundër luftës së klasave e ideologjisë revolucionare.

Një rrymë tjetër borgjeze që drejtohej kundër çifligarëve konservatorë dhe kërkonte «oksidentalizimin» e vendit ishte ajo e «neoshqiptarizmës» që kryesohej nga Branko Merxhani e Vangjel Koça. Kjo kishte si tribunë gazetën «Demokratia» të Gjirokastrës, revistën «Përpjekja shqiptare» e gazetën «Illyria» të Tiranës etj.

«Neoshqiptarizma» pretendonte se ishte rryma filozofike e sociologjike më origjinale e më e saktë shqiptare, e cila do të bënte gjoja shndërrime të mëdha në vend. Ajo mbështetej tek filozofët e sociologët e huaj si Ogyst Konti, Emil Durheimi, Frederik Niçe etj. Bazën e «neoshqipta-

rizmës» e përbënte sistemi idealist «pozitivist» i Kontit dhe Durhejmit që predikonte zhvillimin e shoqërisë vetëm me anë të ideve, krijimin e solidaritetit shoqëror dhe forcimin e rendit ekzistues.

Në këtë frymë edhe «neoshqiptarët» kërkuan që shoqëria shqiptare të zhvillohej vetëm me anë të kulturës dhe edukatës, me anë të krijimit mbi këtë bazë të unitetit kombëtar i cili do të shpinte gjoja në «rendin kolektiv» me ideale kolektive, pa klasa dhe luftë klasash.

Branko Merxhani e Vangjel Koça u deklaruan kundër politikës, kundër përdorimit të mjeteve të dhunës dhe metodave revolucionare në zhvillimin e shoqërisë. Ata shpallën si kredo të tyre parullën: «Politikë s'ka — vetëm kulturë». «Neoshqiptarët» pohonin se plagët e rendit ekzistues nuk njiheshin mirë dhe për këtë duhej studim. Ata ishin të mendimit se gjithë e keqja e shoqërisë shqiptare qëndronte jo në raportet ekonomike-shoqërore e politike ekzistuese por në konceptet e mentalitetet e ndryshme. Që të ndryshohej gjendja duhej të ndryshoheshin gjoja këto të fundit. Ideologët «neoshqiptarë» u pajtuan si me rendin çifligaro-borgjez ashtu edhe me regjimin zogist. Rendin monarkik ata e shpallën si rendin më pozitiv që kish parë Shqipëria. «Neoshqiptarizma» ishte për një zhvillim borgjez të ngadalshëm. Ajo i kundërshtoi hapur idetë revolucionare dhe sulmoi sidomos lëvizjen komuniste e idetë komuniste të cilat i quante si pa bazë në Shqipëri e të importuara.

Në polemikën e gjallë që u zhvillua në këto vite u dallua edhe rryma klerikale e përfaqësuar sidomos nga kleri katolik.

Me anë të revistave «Hylli i Dritës», «Leka», «Kumbona e së Diellës» etj. kleri katolik përhapi idetë e veta reaksionare dhe luftoi në mënyrën më të egër çdo prirje e ide përparimtare. Klerikët katolikë për të maskuar veprimtarinë e tyre armiqësore kundër Shqipërisë dhe bashkëpunimin me Italinë fashiste që zhvillonin fshehtas, bënë një propagandë demagogjike në shtyp gjoja në dobi të kombit. Ata flisnin shumë për unitetin kombëtar, për ruajtjen e zhvillimin e vlerave dhe të traditave kombëtare. Në të vërtetë ideologjia e klerit katolik në bazë të doktrinës së tij, ishte një ideologji kozmopolite që vinte fenë mbi kombin. Në dokumentet sekrete pohohej paaftësia e kombit shqiptar për të qëndruar më vete dhe domosdoshmëria që ai të nënshtrohej e skllavërohej nga fashizmi italian. Aty sulmohej gjithashtu pjesa myslimane e popullsisë, e cila shpallej si masë e huaj «aziatike» që s'meritonte gjoja të bënte pjesë në kombin shqiptar.

Kleri katolik ishte kundër përparimit. Duke qenë se për të kriteri moralo-fetar ishte kriteri i parë i përparimit ai shpallej kundër zhvillimit ekonomik shoqëror e politik të kohëve të reja i cili gjoja kishte shpurë në rënien e moralit e të fesë në shoqëri. Kjo rënie vihej re edhe në shoqërinë shqiptare, prandaj bëhej thirrje për një kthim në mesjetë dhe idealizohej primitiviteti e institucionet reaksionare mesjetare.

Kleri katolik mbronte me zjarr rendin shfrytëzues, pronën private dhe shtetin reaksionar të cilët i shpallte «hyjnorë». Ndaj regjimit reaksionar zogist kleri katolik mbajti një qëndrim me dy faqe që kushtëzohej nga koniunktura e marrëdhënieve politike midis regjimit zogist dhe Italisë fashiste.

Ideologët e klerit katolik sulmuan në mënyrë të egër e brutale lëvizjen revolucionare e idetë revolucionare dhe u ranë kambanave të alarmit mbi rrezikun «bolshevik». Ata u bënë thirrje masave të hiqnin dorë nga idetë përparimtare e nga dhuna e të kujdeseshin më shumë për fenë, «bukën e shpirtit», se sa për atë të «barkut».

Në po këtë rrugë reaksionare eci edhe kleri mysliman me revistën e vet «Zani i Naltë».

«Zani i Naltë» nxiti fanatizmin fetar, mbrojti regjimin reaksionar dhe u bëri thirrje masave e i kërcënoi ato që të hiqnin dorë nga lëvizja revolucionare. «Zani i Naltë» si mbrojtës i flaktë i konservatorizmit dhe armik i përparimit u ngrit me tërbim kundër ideve përparimtare që kërkonin emancipimin e gruas, kundër pikëpamjeve shkencore etj.

Në këtë rrugë eci edhe kleri ortodoks, i cili, ndonëse nuk kishte një organ të vetin predikoi në kisha pikëpamjet reaksionare e antishkencore fetare dhe mbrojtjen e regjimit zogist.

**Rryma demokratike revolucionare**

Komunistët shqiptarë dhe elementët përparimtarë të vendit, të cilët censura zogiste nuk i lejonte të shprehnin hapur pikëpamjet e tyre antizogiste në shtyp, përdorën organet legale, ku detyroheshin të shkruanin me gjuhën e Ezopit.

Pas ardhjes në fuqi të qeverisë së M. Frashërit komunistët e Tiranës dhe të Korçës duke shfrytëzuar rrethanat e krijuara botuan organe legale si «Rilindja», «ABC», «Bota e Re» për të propaganduar në shkallë të gjerë idetë

demokratike antifeudale dhe antiimperialiste, në përputhje me detyrat demokratike që qëndronin para vendit. Jashtë vendit, përveç organit të Komitetit të Çlirimit Nacional «Liria Kombëtare», kishte filluar të botohej nga ana e grupit të komunistëve shqiptarë të Lionit (Francë) gazeta luftarake antizogiste dhe antifashiste «Populli» që më vonë u zëvendësua me gazetën «Sazani».

Ndër organet përparimtare brenda vendit, jetë më të gjatë pati revista «Bota e Re».

Në këtë revistë si edhe në organet e tjera u kritikuan pikëpamjet antidemokratike të rrymave të ndryshme reaksionare, tendencat fashiste të «diktaturës së ndritur», intelektualizmi borgjez, apolitizmi e antidemokratizmi i «neoshqiptarizmës», pikëpamjet klerikale etj.

«Bota e re» ngriti problemet themelore që qëndronin përpara shoqërisë shqiptare, duke e ftuar opinionin publik përparimtar të vendit të luftonte për zgjidhjen e tyre. Në faqet e revistës u trajtuan të tilla probleme si ai i luftës kundër mbeturinave feudale, i emancipimit të bujkut dhe të gruas, i demokratizimit të aparatit shtetëror, i edukimit të rinisë me ideale kombëtare, i përgatitjes së inteligjencës që të njihte nevojat e popullit e të vihej në shërbim të tij, etj.

«Bota e re» vuri në dukje plagët e shoqërisë së prapambetur shqiptare dhe dha përshkrime rrënqethëse të varfërisë që kishte pllakosur pjesën më të madhe të popullsisë, duke ia hedhur fajin për këtë gjendje në mënyrë të tërthortë regjimit zogist.

Duke luftuar idenë e preferuar të reaksionit zogist se bujku nuk mund të bënte pa pronarin, «Bota e Re» shkruante qysh në numrin e parë të saj: «Bujku duhet të çlirohet nga këpushët që i janë qepur pas lëkurës dhe s'e lënë të marrë fuqi». Ajo kërkonte nga qeveria që kjo t'i lehtësonte taksat, të ndiqte një politikë bujqësore të mbështetur në kritere ekonomike e shkencore dhe të caktonte një pjesë të mirë të buxhetit për mëkëmbjen e bujqësisë.

Një luftë të ashpër u bëri «Bota e Re» fajdexhinjve parazitarë, të cilët shfrytëzonin pa mëshirë masat e varfëra të fshatit e të qytetit. «Fajdexhiu, — shkruante ndër të tjera revista, është bisha e fshatit dhe e qytetit. Është si shushunja e moçaleve. Barku i tij nuk ngopet kurrë. Buzë s'ka, por vetëm dhëmbë. Duar s'ka, por vetëm kthetra. As shpirt nuk ka, por vetëm një sënduq me kambiale. Zemra e tij është një sahat që numuron çastet e fajdesë».

Duke vënë në dukje gjendjen e mjeruar të punëtorëve dhe papunësinë, rrënimin e vazhdueshëm të zejtarëve dhe të

tregtarëve të vegjël, revista shpjegonte arësyet e vërteta të varfërimit të këtyre klasave dhe demaskonte shfrytëzimin kapitalist të fabrikantëve, sipërmarrësve dhe tregtarëve të mëdhenj.

«Bota e Re» demaskonte intelektualët zogistë «neoshqiptarë» që e përbuznin «popullin harbut», që shpifnin kundër tij. Ata, shkruante revista, «nuk janë njerëz të dalun nga shtresat e popullit, jo, këta janë zotnijtë ose njerëz me mentalitet zotnijsh që e kanë zët punën fizike e që janë mësue të rrojnë si parazitë në kurriz të popullit». «Bota e Re» i akuzonte si «superintelektualë» e demagogë edhe ata që e lidhnin varfërinë e popullit shqiptar vetëm me krizën ekonomike botërore. Duke folur për arsyet e gjendjes së mjerueshme të popullit, revista shkruante se ajo ishte pasojë e mosrealizimit të reformës agrare, e shpërpjestimit që ekzistonte midis çmimeve të mallrave të importuara dhe atyre që prodhoheshin në vend, e shfrytëzimit të fajdexhinjve, e taksave të rënda, e papunësisë, e abuzimeve etj.

Organet demokratike e përfytyronin regjimin politik reaksionar si një piramidë shfrytëzuesish, shtypësish e parazitësh që kishin kryer veprimet më të ulëta kundër popullit e kombit e që ishin zhytur në pellgun e korrupsionit. Në krye të piramidës, siç pohohej me alegori, qëndronte «sulltani», mbreti Zog.

Revista e akuzonte ashpër regjimin në fuqi, që nuk tregonte as interesin më të vogël për nevojat e popullit. «Është një fakt i pamohueshëm, — shkruante ajo, — se njerëzit e pushtetit kanë tendencë t'i përziejnë interesat e tyre me ato të shtetit, të abuzojnë nga fuqia në dëm të masave të pagdhëndura, të ndreqin punët e veta duke shkatërruar ato të kombit». Për këtë arsye ajo kërkonte që të krijohej një opinion publik i tillë që të ushtronte kontrollin e vet mbi qeverinë, që masat popullore të merrnin pjesë aktive në jetën politike të vendit për të mbrojtur interesat e tyre.

Problemi i lidhjes sa më të ngushtë të inteligjencies me popullin është trajtuar gjerë e gjatë në faqet e revistës «Bota e Re». Ai ishte një problem shumë aktual, që revista e trajtonte duke u nisur nga pozitat e popullit, për të demaskuar aparatin burokratik të A. Zogut dhe «neoshqiptarët». «Bota e Re» kritikonte ashpër qëndrimin e «neoshqiptarëve», të cilët, duke e quajtur popullin «një turmë barbare», nuk kujdeseshin fare për arsimimin e tij, por gjithë vëmendjen ia kushtonin përsosjes së «elitës» intelektuale. «Neoshqiptarët», sipas «Botës së Re», ndryshe nga «të vje-

trit», ishin «tipi i ri i reaksionit që e lufton dritën dhe zhvillimin me anë të diplomës» e të «kulturës», ishin produkt i shkollës borgjeze reaksionare e konservatore të Perëndimit, demaskimit të së cilës revista i kushtoi një vëmendje të veçantë. Duke demaskuar «neoshqiptarizmin» si dhe përkrahësit e «diktaturës së ndritur» dhe duke dënuar përbuzjen që kishin ata për «popullin harbut», revista u vinte atyre përballë tezat e njohura marksiste se «njerëzit e bëjnë vetë historinë e tyre», se «shoqëria nuk mund të ecë përpara pa një ideal dhe se një ide që buron nga thellësia e jetës sociale bëhet një fuqi që tund malet kur futet në shpirtin e turmave dhe frymëzon përpjekjet e tyre», se nuk është «e arsyeshme që kërkimi i parimeve udhëheqëse filozofike të bëhet një qëllim në vetvete».

Në gjuhën alegorike dhe nganjëherë edhe në mënyrë të hapur shkruhej në organet përparimtare se e vetmja rrugë e shpëtimit të popullit nga shfrytëzimi, mjerimi e nënshtrimi prej imperializmit është rruga e luftës për demokracinë dhe e kryengritjes kundër regjimit. Të gjithë ideologët revolucionarë kishin ardhur në përfundimin se asgjë s'bëhej me «mëshirë sociale». Revolucionari Veli Stafa ëndërronte në «Botën e Re» për mundësinë që edhe në shoqërinë shqiptare të përdoreshin metoda «kirurgjike» d.m.th. revolucionare. Migjeni në një poezi të tij vinte në dukje se regjimi «mali që s'bëzan» kishte nevojë për një «grusht të fuqishëm». Ai kritikonte ideologjinë reaksionare sidomos atë të klerit që predikonte nënshtrimin, moskundërshtimin dhe «kërkonte t'i bante sqyfterët pëllumba».

Në këtë frymë edhe revista «ABC» i paralajmëronte klasat e pasura se një ditë «mund të turbullohej gjaku» i të munduarve dhe mund të shkaktohej «kryengritja e shpirtit dhe e barkut». Për këtë lloj revolte e kishte fjalën dhe Migjeni me një prozë të tij kur shkruante se urija shkaktonte në stomakët e punëtorëve të papunë një «revolucion në miniaturë».

Ideologët revolucionarë e kuptonin se që të arrihej tek kryengritja popullore nuk mjaftonin kushtet objektive, por duhej edhe të ndriçohej populli me ideologjinë revolucionare e të përgatitej për luftë.

Në organet demokratike u fol tërthorazi edhe për «botën e re» për rendin demokratik që do të krijohej. Në atë kohë kjo ende nuk përfytyrohej aq qartë. Por në përgjithësi rendi i dëshiruar ishte ai i demokracisë popullore pa klasa shfrytëzuese çifligare e borgjeze e pa fajdexhinj që i merrnin shpirtin popullit, pa aparatin shtypës policor e pa «memuret» që e rripnin dhe e shitnin

vendin tek të huajt. Në rendin demokratik fshatari duhej të merrte tokën e të gëzonte frutet e punës së tij, punëtorit duhej t'i sigurohej punë dhe një jetë e denjë. Gruaja duhej të çlirohej nga skllavëria mesjetare e të jetonte e punonte e lirë. Shteti demokratik duhej të përmirësonte rrënjësisht jetën e popullit, duhej të ndërmerrte vepra të rëndësishme ekonomike e kulturore, në mënyrë që të zhdukej varfëria e padija dhe të sigurohej mirëqenia e tij.

«Bota e Re» dhe organet e tjera përparimtare luajtën një rol të rëndësishëm në përgatitjen politike dhe ideologjike të inteligjencies, në mënyrë të veçantë të rinisë shkollore për të luftuar regjimin zogist dhe fashizmin.

Ato lexoheshin me admirim e përkraheshin nxehtësisht nga inteligjencia dhe rinia përparimtare dhe ishin organet më të dashura të tyre. Regjimi zogist e ndjeu rrezikun që vinte prej tyre prandaj nuk i lejoi të jetonin gjatë.

### 4. FORCIMI I DIKTATURËS ZOGISTE DHE RRITJA E RREZIKUT FASHIST

**Forcimi i reaksionit zogist**

Nën veprimin gërryes të luftës klasore e të lëvizjeve popullore si dhe nën presionin e depërtimit të papërmbajtur të imperializmit italian, regjimit zogist iu dobësua shumë trualli ku mbështetej dhe prandaj u përpoq t'ia zgjaste jetën vetes me anë të dredhive politike e forcimit të diktaturës.

Më 27 prill 1936 legjislatura e dytë e parlamentit, ku mbizotëronin «të vjetrit», mori fund. Qeveria e M. Frashërit u përpoq ta shfrytëzonte këtë rast për të eliminuar nga parlamenti me anë të zgjedhjeve të reja kundërshtarët e saj. Fushata e zgjedhjeve të parlamentit të ri i dha luftës politike një karakter shumë të ashpër. Mjeti më i fuqishëm propagandistik i «të vjetërve» ishte akuza që i bënin qeverisë së M. Frashërit si nxitëse të lëvizjes revolucionare dhe të «anarkisë» në Shqipëri. Me «të vjetrit» kundër qeverisë u rrjeshtua tani edhe vetë mbreti.

Plani i A. Zogut për të «qetësuar» kundërshtarët dhe për të tërhequr pas vetes popullin me anën e një qeverie «liberale», kishte dështuar plotësisht. Masat jo vetëm që

nuk u pajtuan me regjimin, por shfrytëzuan rastin për ta forcuar luftën kundër tij. Qëndrimi i mëtejshëm në fuqi i qeverisë së M. Frashërit nuk i premtonte asgjë të mirë klikës zogiste. Për këtë arsye ajo nuk donte ta linte në duart e qeverisë as zhvillimin e zgjedhjeve parlamentare. A. Zogu dhe «të vjetrit» kishin nevojë për një dorë më të fortë që t'i shtypte «masat e rebeluara» kundër regjimit. Këtë e dëshironin edhe padronët e A. Zogut, fashistët italianë, që nuk e shikonin me sy të mirë rritjen e lëvizjes revolucionare shqiptare, e cila mund të bëhej një pengesë serioze për planet e reja skllavëruese të Romës kundër Shqipërisë.

Qeveria e M. Frashërit nuk mund të qëndronte përpara këtij blloku që u formua kundër saj. M. Frashëri më 7 nëntor 1936 dha dorëheqjen. Pas dy ditësh u shpall formimi i qeverisë së re nën kryesinë e Koço Kotës, e përbërë nga elementët më reaksionarë, me ministër të Brendshëm famëkeqin Musa Juka.

Mbreti deklaroi atëherë zgjedhjet parlamentare. Më 23 janar u shpall lista qeveritare me emrat e 58 deputetëve. Qeveria e K. Kotës u përpoq me çdo mënyrë, bile duke shkelur dispozitat ligjore, që të fitonte lista qeveritare. M. Juka kërkonte nga organet qeveritare në prefektura, nënprefektura e komune që të urdhëroheshin zgjedhësit e dytë të votonin vetëm për listën qeveritare. Gjatë fushatës së zgjedhjeve qeveria e ndaloi agjitacionin me anën e konferencave, përdori kërcënimet kundër kandidatëve jashtë listës qeveritare dhe urdhëroi forcat e armatosura të qëndronin në gjendje të gatshme «për t'i bërë ballë çdo ngjarjeje të papritur». Zgjedhjet e 31 janarit sollën në fuqi gjithë parlamentin që ishte më parë, i cili ia dha votëbesimin qeverisë reaksionare të K. Kotës. Parlamenti e tregoi fytyrën e tij reaksionare që në ditët e para të ekzistencës së tij, duke hedhur poshtë, ashtu siç bëri edhe më 1935, kërkesën për shpalljen e një moratoriumi të ri në dobi të masave të varfëra të qytetit dhe të fshatit, që mjerimi i kishte hedhur në mëshirën e fajdexhinjve.

Ardhja në fuqi e qeverisë së Koço Kotës shënonte forcimin e gjithanshëm të reaksionit zogist si në politikën e brendshme ashtu edhe në atë të jashtme. Qeveria e K. Kotës i fshiu menjëherë edhe ato liri të kufizuara të shpallura nga qeveria e M. Frashërit. Ajo iu përvesh punës për organizimin e xhandarmërisë për të vendosur një «qetësi shembullore», «dishiplinën» në shkollat dhe për të luftuar çdo ide që pengonte «unifikimin kombëtar» d.m.th. që prekte regjimin zogist. Grushtin kryesor ajo e drejtoi kun-

dër lëvizjes komuniste. Që në ditët e para ndaloi hyrjen në Shqipëri të të gjitha gazetave të huaja komuniste e socialiste dhe në përgjithësi të shtypit përparimtar antifashist. Ajo vendosi një censurë të rreptë mbi të gjitha librat dhe gazetat që vinin nga jashtë e që konsideroheshin të dëmshme për «moralin dhe zakonet e mira» ose ishin kundër regjimit ekzistues.

Dekreti që doli në lidhje me këtë çështje, kërkonte gjithashtu denoncimin dhe dorëzimin brenda dhjetë ditëve të të gjitha librave të ndaluara. Nga ana tjetër, të gjitha gazetat u detyruan të popullarizonin Italinë fashiste si «aleate të madhe» të Shqipërisë dhe B. Musolinin si «mikun më të madh të popullit shqiptar». Gazetat u porositën të hapnin një fushatë plot shpifje kundër komunistëve shqiptarë dhe Bashkimit Sovjetik. Gjatë marsit 1937 Ministria e Brendshme hartoi listat e elementëve që njiheshin si komunistë e përparimtarë. Ajo vuri në dispozicion fonde të posaçme për të luftuar lëvizjen komuniste. Më 23 prill 1937 qeveria shpalli një dekretligj mbi fajet kundër rendit shoqëror dhe ekonomik, sipas të cilit ndalohej formimi i shoqatave që kishin për qëllim «vendosjen e diktaturës së një klase mbi një tjetër», ose përmbysjen me forcë të rendit shoqëror-ekonomik ekzistues, përhapjen e ideve komuniste, ndaloheshin mbledhjet ku përhapeshin ide e teori që ishin në kundërshtim me rendin në fuqi. Pas shpalljes së këtij ligji klika zogiste u hodh në sulm kundër lëvizjes komuniste dhe punëtore. Organet demokratike u mbyllën. Shumë elementë përparimtarë ose komunistë që guxonin të shfaqnin hapur mendimet e tyre në biseda dhe në shtyp, ose që dyshoheshin për qëndrim antizogist, burgoseshin dhe internoheshin. Arrestime u bënë edhe në ushtri, në radhët e oficerëve antizogistë.

Me gjithë masat e marra, regjimi i Zogut nuk mundi t'i shpëtonte një tronditjeje të re të brendshme.

Më 15 maj 1937, në Delvinë shpërtheu puçi antizogist i organizuar nga Et'hem Totua, ish-ministër i qeverisë së M. Frashërit. Nën udhëheqjen e tij, forcat e xhandarmërisë shtinë menjëherë në dorë qytetin. Që andej rreth 60 veta të armatosur u nisën për në Gjirokastër dhe pothuajse pa luftë, e morën qytetin e pak më vonë edhe Tepelenën. Pa humbur kohë kryengritësit u nisën për në Vlorë, por në Qafën e Plloçës në Sevaster u pritën me armë nga forcat qeveritare dhe, pas disa orë luftimesh, u shpartalluan. Vetë E. Totua, i rrethuar në malin e Gjolikut, vrau veten, pa mundur të realizonte planin e vet. Qeveria e K. Kotës e paraqiti kryengritjen si të nxitur prej komunistëve dhe

e shfrytëzoi këtë rast për të hapur një fushatë të tërbuar antikomuniste.

Në të vërtetë puçi u shkaktua nga pakënaqësitë dhe synimet ambicioze të ish-ministrit të Brendshëm dhe nën nxitjen e vëllait të tij Ismet Totos, pjesëmarrës kryesor në lëvizje i cili deshi të zbatonte idetë e tij me ngjyrë fashiste të «diktaturës së ndritur», synime këto që miratoheshin edhe prej Romës. Në lëvizje morën pjesë edhe elementë patriotë që nuk i njihnin qëllimet e vërteta e prapaskenën e saj dhe donin të përmbysnin regjimin zogist.

Edhe në politikën e jashtme qeveria e K. Kotës, duke i qëndruar besnike Italisë fashiste, veproi sipas udhëzimeve të saj. Me të ardhur në fuqi, ajo u solidarizua plotësisht me politikën imperialiste të nazistëve gjermanë dhe fashistëve italianë, të cilët përkrahën pa rezerva kryengritjen fashiste që plasi në korrik të vitit 1936 në Spanjë kundër Republikës Spanjolle dhe Frontit Popullor Spanjoll. Pa u mbushur as një javë nga dita që Galeaco Çiano (Galeazzo Ciano) ministri i jashtëm italian, e udhëzonte legatën italiane në Tiranë të kërkonte nga qeveria shqiptare që kjo ta njihte qeverinë fashiste të Frankos, më 26 nëntor 1936, Këshilli i Ministrave të Shqipërisë e njohu qeverinë reaksionare frankiste. A. Zogu e njoftoi ministrin e ri italian në Tiranë F. Jakomonin se ai e quante «një nder të madh» për veten e tij që ishte i pari, pas qeverive gjermane dhe italiane, që mbante një qëndrim të tillë miratues dhe jepte një kontribut në dobi «të politikës së jashtme të fashizmit». Pak më vonë qeveria reaksionare shqiptare u mundua ta trumbetonte qëndrimin e saj nëpërmjet shtypit me misionin që gjoja ajo kishte për të luftuar kundër lëvizjes komuniste.

Qeveria e Romës nga ana e saj shfrytëzoi puçin e Ethem Totos për të trembur A. Zogun dhe për ta detyruar atë të mos u paraqiste as pengesën më të vogël kërkesave të reja ekonomike e politike të Italisë. Dhe ia arriti qëllimit. A. Zogu i la fushë të lirë veprimi lëvizjes fashiste në Shqipëri dhe u tregua i bindur ndaj kërkesave të reja të fashizmit italian.

**Shqipëria në marrëdhëniet italo-jugosllave**

Klika e A. Zogut, e cila kishte futur krejtësisht Shqipërinë në orbitën e fashizmit italian, e kuptonte fare mirë se ajo mund të qëndronte në fuqi për aq kohë sa do ta kërkonin interesat e Romës. Në pamundësi të bënte një

politikë të jashtme të pavarur, ajo i ndiqte me shqetësim marrëdhëniet e Italisë me Jugosllavinë dhe Greqinë, duke pasur gjithnjë frikë nga afrimi i tyre, gjë që mund të çonte në likuidimin e regjimit zogist në Shqipëri. Marrëveshja anglo-italiane e 2 janarit 1937, sipas së cilës të dy palët siguronin status quo-në politike dhe tokësore në të gjithë sektorët e Mesdheut, e bëri A. Zogun të ushqente iluzione se pozitat e regjimit të tij ishin të siguruara në arenën ndërkombëtare.

Në të vërtetë imperializmi anglez nuk kishte si qëllim kryesor të garantonte status quo-në politike dhe tokësore të shteteve të vegjël si Shqipëria, por synonte të siguronte në radhë të parë pozitat e tij koloniale. Për hir të sigurimit të këtyre pozitave dhe për t'i ndërsyer shtetet fashiste kundër Bashkimit Sovjetik, ai nuk do të kishte kundërshtim t'i linte fashizmit italian fushë të lirë veprimi në një pjesë të sektorit të Ballkanit.

Për politikën imperialiste italiane në Ballkan një rëndësi gjithnjë e më të madhe po merrte Jugosllavia. Qeveria e Romës e shikonte tani afrimin italo-jugosllav si një mjet për të prishur aleancën franko-jugosllave, për të kundërbalancuar forcimin e shpejtë të imperializmit gjerman dhe rritjen e ndikimit të tij ekonomik e politik në Ballkan, që cenonte si interesat italiane ashtu edhe ato jugosllave dhe më në fund si një politikë që i lejonte Romës, duke përdorur Jugosllavinë si «aleat» ta përqëndronte sulmin kundër Shqipërisë që ishte pika më e dobët dhe prej këtej do ta kishte më lehtë të godiste vendet e tjera të Gadishullit. Edhe Beogradi, nga ana e tij për t'i bërë ballë rrezikut gjerman që sa vinte shtohej e ndjente të nevojshme të afrohej me Romën.

Më 27 mars 1937, me rastin e vizitës së G. Çianos në Beograd dhe pas bisedimeve që u zhvilluan gjatë dy ditëve, midis Italisë dhe Jugosllavisë u nënshkrua një pakt «miqësie». Një ditë përpara se të nënshkruhej ky pakt, përfaqësuesit e të dy vendeve biseduan edhe për çështjen e Shqipërisë. Tani, që pozitat e Italisë fashiste në Shqipëri ishin forcuar shumë dhe që politika jugosllave kishte filluar të prirej drejt Italisë dhe Gjermanisë, kontradiktat në lidhje me çështjen shqiptare nuk përbënin asnjë pengesë serioze për realizimin e planeve imperialiste të Italisë në Shqipëri. Në këtë frymë u shpreh edhe kryeministri jugosllav M. Stojadinoviç (Millan Stojadinoviç) në bisedën që pati me G. Çianon për çështjen shqiptare. Ai i tha ministrit fashist se problemi shqiptar, tani që marrëdhëniet italo-jugosllave ishin përmirësuar, nuk e preokuponte Ju-

gosllavinë dhe se ky problem kishte një karakter thjesht «lokal». Kjo nuk donte të thoshte aspak që Jugosllavia hiqte dorë nga planet e saj kundër Shqipërisë. Beogradi donte ta shfrytëzonte «miqësinë» me Italinë fashiste për të shkëputur më vonë ndonjë pjesë nga Shqipëria. Vetë kryeministri jugosllav ishte përkrahës i copëtimit të Shqipërisë dhe këtë ide ai e mbrojti deri në fund.

Në prill të vitit 1937, ministri i Jashtëm fashist G. Çiano erdhi në Shqipëri për një vizitë «miqësore», me qëllim që të qetësonte mbretin lidhur me synimet e paktit italo-jugosllav dhe të studionte kushtet për shpejtimin e agresionit fashist. A. Zogu bëri sikur u qetësua nga garancitë e dhëna dhe madje u deklaroi gazetarëve të huaj se pozita gjeografike dhe ekonomike e të dy vendeve i bënte krejt të natyrshme «lidhjet vëllazërore». Në të vërtetë qeveria e Tiranës duke e ndjerë rrezikun që e kërcënonte, u përpoq të dilte nga izolimi politik ku e kishte futur veten me politikën e saj pro-italiane. Në verën e vitit 1937 qeveria zogiste i propozoi Athinës në mënyrë të fshehtë përfundimin e një pakti «miqësie». Por qeveria greke e cila kishte filluar gjithashtu të ndiqte një politikë afrimi me shtetet fashiste nuk e pranoi këtë propozim, me pretekstin se kjo mund të dëmtonte marrëdhëniet miqësore italo-greke. Qeveria e Tiranës iu drejtua në tetor të atij viti edhe Beogradit për të rregulluar marrëdhëniet shqiptaro-jugosllave dhe sidomos çështjen e popullsisë shqiptare të Jugosllavisë, të cilën qeveria jugosllave po e shpërngulte në masë në Turqi, pas marrëveshjes jugosllavo-turke të verës 1937. Por as këtu kërkesa e qeverisë shqiptare nuk gjeti një pritje pozitive. Qeveria jugosllave as që donte të bisedonte për rregullimin e një çështjeje që ajo e përdorte për të mbajtur të nderë tensionin në marrëdhëniet me Shqipërinë dhe për të shkaktuar konflikte në kohën e përshtatshme.

**Masat për fashistizimin e vendit**

Duke shfrytëzuar koniunkturën e re, sidomos afrimin me Jugosllavinë, qeveria e Romës edhe pse s'kishte marrë ende miratimin e qeverisë gjermane për ndarjen e sferave të ndikimit në Ballkan, filloi me ritme të shpejta të përgatitej për agresionin kundër Shqipërisë.

Me pretekstin e forcimit të mbrojtjes nga një sulm i mundshëm i shteteve fqinje u përfunduan me shpejtësi objekte ushtarako-strategjike siç ishin sistemimi modern i portit të Durrësit, ndërtimi i rrugëve Burrel-Peshkopi,

Pukë-Kukës, etj. dhe i urave të Shkumbinit e të Drinit. Një rëndësi të dorës së parë për planet ushtarake italiane patën sidomos fortifikimet e Librazhdit e të Milotit. Punimet e këtyre objekteve iu besuan shoqërive e inxhinierëve italianë.

Për kryerjen e fashistizimit të vendit, qeveria e Musolinit dërgoi në Shqipëri, përveç ministrit italian Françesko Jakomonit, edhe një sërë ekspertësh të regjur fashistë.

Në një shkresë sekrete që specialisti për fashistizimin e arsimit Sestilio Montaneli i drejtonte legatës italiane thuhej, se qëllimi i Italisë fashiste në Shqipëri ishte fashistizimi e italianizimi i popullit shqiptar. Kjo do të realizohej, sipas tij, në dy faza: në fazën e parë duhej të «formoheshin organizatat totalitare të rinisë shqiptare me përmbajtje dhe frymë vetëm filoitaliane dhe krejtësisht fashiste». Kurse në fazën përfundimtare duhej të «oksidentalizohej e shballkanizohej populli shqiptar».

Në përputhje me këtë plan u bënë përpjekje për krijimin e një lëvizjeje fashiste të organizuar. Agjentura fashiste me në krye Xhovani Xhiron, rekrutoi një grup të rinjsh të degjeneruar të kryesuar nga aventurieri Vasil Alarupi të cilët formuan në bazë të projektit italian të ashtuquajturin «Komitet të veprimit». Kjo organizatë e frymëzuar dhe e financuar nga Italia fashiste, synonte në radhë të parë të neutralizonte lëvizjen komuniste shqiptare e cila kishte bërë për vete pjesën më të madhe të rinisë e mjaft elementë përparimtarë. Mirëpo ajo nuk pati asnjë sukses e dështoi që në embrion për shkak të qëndresës që gjeti, sidomos në lëvizjen komuniste.

Përpjekje u bënë edhe për italianizimin e fashistizimin e shkollës e cila ishte çerdhe e patriotizmit dhe e lëvizjes revolucionare. Organizatori fashist Sestilio Montaneli duke shfrytëzuar qëndrimin obskurantist e reaksionar të klasave sunduese, mori përsipër të likuidonte «superprodhimin intelektual» që gjoja i kërcënohej Shqipërisë. Ai përgatiti një projektreformë italianizuese të shkollës së mesme që u miratua nga parlamenti zogist në vitin 1938. Projekti fashist parashikonte mbylljen e katër gjimnazeve nga gjashtë gjimnazet ekzistuese, dhënien e të drejtës klerit katolik të hapte shkolla të mesme fetare në të gjithë vendin, hyrjen në gjimnaz me konkurs me qëllim që të krijohej një «ajkë» e inteligjencies nga radhët e klasave të privilegjuara dhe të luftohej superprodhimi intelektual. Në bazë të tij shkollat e mesme qytetëse ktheheshin të gjitha në shkolla profesionale për përgatitjen gjoja të kuadrove të ndryshme të ekonomisë. Ato u vunë nën drejtimin e italianëve. Në shko-

llat e mesme gjuha italiane bëhej e detyrueshme; mësimi do të zhvillohej në bazë të programeve, teksteve e materialeve didaktike italiane. S. Montaneli, për të penguar përhapjen e ndikimit të Grupit Komunist të Korçës, kërkoi me këmbëngulje vënien e liceut të atjeshëm nën drejtimin e françeskanëve. Qeveria zogiste në përgjithësi e vuri në jetë këtë projekt.

Një veprimtari të ethshme për përhapjen e kulturës fashiste zhvillonte shoqëria «Dante Aligieri» (Dante Alighieri) me anë të kurseve të saj të gjuhës e letërsisë italiane që ishin ngritur prej kohësh nëpër qytetet kryesore të Shqipërisë, si dhe kisha katolike me anë të shkollave të saj jezuite dhe françeskane.

Qeveria italiane i kushtoi vëmendje të veçantë edhe fashistizimit të shtypit shqiptar. Ajo mundi të tërheqë në orbitën e saj, me anë të subvencioneve, mjaft organe reaksionare si «Gazeta e Korçës», «Demokratia» e Gjirokastrës, gazeta «Besa», «Vatra», «Shtypi» etj. të cilat zhvilluan një propagandë të gjerë në dobi të Italisë fashiste.

Por këto përpjekje të mëdha të zyrtarëve italianë nuk dhanë rezultatet që priteshin. Shkollat e vendit nuk u shkombëtarizuan e nuk u fashistizuan, sepse planeve fashiste i bëri qëndresë të fortë rinia revolucionare e patriote e sidomos komunistët. Ndaj politikës italiane dhe fashizmit, siç vinin në dukje vetë konsujt italianë në Shqipëri, në shtresat e gjera të popullit ekzistonte një «pakënaqësi e vërtetë» dhe qëndrimi i tyre «ishte thellësisht antiitalian».

**Zgjerimi i ekspansionit ekonomik italian**

Nga vera e vitit 1937 qeveria e Romës filloi një sulm të ri ekonomik kundër shtetit shqiptar.

Megjithë kërkesat e vazhdueshme të tregtarëve për ndryshimin e qëndrimit diskriminues ndaj tyre të qeverisë italiane, monopolin e tregtisë së jashtme të prodhimeve bujqësore të Shqipërisë e mbajti gjithnjë shoqëria EIAA. Përveç kësaj, me kërkesën e Romës qeveria shqiptare nxori më 3 gusht 1937 një rregullore të re, me anën e së cilës ajo e kufizonte mjaft importimin e mallrave nga vendet që kishin një bilanc tregtar pasiv me Shqipërinë, me përjashtim të Italisë, Greqisë dhe ShBA. Kjo rregullore favorizonte në një shkallë të lartë sidomos importimin e mallrave italiane në Shqipëri. Konfederata fashiste e industrialistëve u bëri thirrje kapitalistëve italianë t'i shfrytëzonin këto kushte të reja të përshtatshme për

tregtinë italiane dhe të shtonin sa më shumë eksportimin e mallrave të tyre. Përpara protestave të rretheve tregtare shqiptare dhe të legatave të huaja në Shqipëri kundër masave të reja kufizuese, A. Zogu në formë demonstrative, për të ruajtur autoritetin e vet i bëri qeverisë italiane kërkesën për të lidhur një marrëveshje të re tregtare që ta linte të lirë eksportimin e mallrave shqiptare, sidomos eksportimin e bagëtisë, leshit, lëkurëve dhe vajit. Kërkesa mbeti pa përgjigje.

Masat në fushën e tregtisë u pasuan me dhënien nga ana e qeverisë shqiptare të koncesioneve të reja në dobi të kapitalit financiar italian. Në mars 1938 A. Zogu miratoi statutin e «Bankës së Napolit — Shqipëri», (Banco di Napoli — Albania), me qendër administrative në Tiranë. Ky ishte një filial i «Bankës së Napolit», një nga bankat më të vjetra të Italisë. Po atë muaj u themelua «Banka bujqësore e Shtetit», e cila, megjithëse ishte një institucion krediti shqiptar, në fakt varej nga «Banka e Napolit» dhe drejtohej nga italianët. Këto banka krahas «Bankës Kombëtare të Shqipërisë» kishin si qëllim të vinin nën kontrollin e tyre gjithë ekonominë shqiptare, të pengonin zhvillimin industrial të vendit dhe t'i jepnin ekonomisë drejtimin që i interesonte imperializmit italian.

Në pranverën e vitit 1938 kapitalistët italianë morën një varg koncesionesh të reja të rëndësishme. Shoqërisë italiane për shfrytëzimin e minierave të Selenicës iu dha në mars koncesioni për kërkimin, shfrytëzimin dhe eksportimin e mineralit të piritit e të bakrit në zonën e Lezhës me një sipërfaqe prej 16 952 hektarësh tokë për një periudhë prej 50 vjetësh dhe me të drejtë zgjatjeje të afatit edhe për 30 vjet të tjera. Kushti i marrëveshjes, sipas të cilit kapitalistëve shqiptarë duhej t'u dorëzoheshin 40 për qind e aksioneve në qoftë se ato nënshkruheshin brenda dy muajve, ishte praktikisht i pazbatueshëm. Kështu, të gjitha aksionet i mbajtën në duart e tyre kapitalistët italianë. Shoqërisë italiane «Peskalba» (Pescalba) iu dha në prill e drejta ekskluzive e peshkimit, nën kontrollin e qeverisë shqiptare, në pjesën më të madhe të ujërave territoriale shqiptare gjatë 25 vjetëve. Sipas marrëveshjes, shoqëria duhej t'i jepte shtetit shqiptar 50 për qind të fitimeve dhe në çdo rast një shumë jo më të vogël se 300 000 fr. ari në vit. Përveç kësaj, ajo detyrohej të ngrinte në Shqipëri një shkollë profesionale për përgatitjen e peshkatarëve, një observator ihtiologjik dhe, në rast se e shihte të leverdishme, të ndërtonte një ose dy fabrika për përpunimin e pesh-

kut. Ashtu si edhe në rastet e tjera, kapitalistët italianë nuk i respektuan kushtet e marrëveshjes.

Gjatë kohës së qëndrimit të tij në Shqipëri me rastin e martesës së mbretit Zog në prill 1938, G. Çiano arriti të siguronte edhe një koncesion tjetër me rëndësi në dobi të shoqërisë kapitaliste AMMI (Azienda Mineraria Metaliferi Italiana) që ishte një nga shoqëritë më të fuqishme italiane. Ky koncesion, i cili zyrtarisht u miratua nga qeveria në mars 1939, i jepte vetëm kësaj shoqërie të drejtën për kërkimin dhe shfrytëzimin e mineralit të kromit që ishte zbuluar në afërsi të Tropojës. Kërkesat e kapitalistëve shqiptarë drejtuar disa kohë më parë Ministrisë së Ekonomisë Kombëtare që t'ua jepnin atyre këtë koncesion, ishin hedhur poshtë në mënyrë kategorike prej saj.

Më 28 prill 1938 qeveria shqiptare nën presionin e Romës e anuloi edhe detyrimin e shoqërisë AIPA për ngritjen e një rafinerie të naftës në Shqipëri, që ishte parashikuar nga marrëveshja e 19 marsit 1936.

Italia e shtrëngoi, më në fund, qeverinë zogiste që të anulonte edhe ligjin e vjetër mbi tregtinë e jashtme dhe ta zëvendësonte atë me një ligj të ri, sipas të cilit Italia e monopolizonte krejtësisht tregtinë e jashtme të Shqipërisë.

Ekspansioni ekonomik italian përfshiu edhe sferën e bujqësisë. Ndërmarrjet më të mëdha bujqësore ishin ato të ngritura nga shoqëritë kapitaliste italiane (në Sukth, Yrshek, Llakatund) qysh në vitet e para të regjimit zogist. Duke pasur ndihmën financiare të shtetit italian, këto ndërmarrje u zhvilluan duke zgjeruar sipërfaqen e tokave dhe duke shtuar numrin e punëtorëve. Nga këto shoqëria EIAA e Sukthit u bë më 1938 ndërmarrja më e madhe bujqësore e vendit; ajo kishte rreth 5 mijë hektarë tokë dhe disa mijëra argatë, shumica italianë.

Kapitali italian po e zgjeronte me shpejtësi sferën e veprimit të tij në të gjitha degët e ekonomisë së vendit.

Si shpërblim për koncesionet e reja që mori në Shqipëri, qeveria italiane vendosi t'i jepte «një ndihmë» të re qeverisë shqiptare për «të përballuar» gjendjen e vështirë financiare që ishte krijuar për shkak të borxhit të SVEA-s.

## 5. LUFTA KUNDËR SHFRYTËZIMIT, REAKSIONIT TË BRENDSHËM DHE RREZIKUT FASHIST

**Zgjerimi i lëvizjes komuniste dhe antifashiste**

Lufta e klasës punëtore për të drejtat e saj nuk pushoi. Kjo luftë, e cila mbështetej tani në lëvizjen komuniste dhe drejtohej nga vetë komunistët u zhvillua në forma të ndryshme legale e ilegale.

Gjatë viteve të reaksionit të egër zogist u hodhën në grevë punëtorët këpucarë të Korçës, punëtorët e minierës së Selenicës, punëtorët që punonin në guroren e fabrikës së çimentos në Shkodër, punëtorët e shtypshkronjave në Tiranë e qytete të tjera si dhe ato të ndërtimit, të cilët kërkonin rritjen e mëditjes, pakësimin e orëve të punës dhe përmirësimin e kushteve të jetesës. Grevat më të rëndësishme ishin ato të vitit 1938 që organizuan marinarët e Durrësit, të cilët u përpoqën të tërhiqnin në grevë dhe shokët e tyre të Vlorës e Shëngjinit si dhe ajo e punëtorëve të minierës së bakrit në Rubik. Në këto të fundit që zgjatën për ditë me radhë e që u shtinë frikën autoriteteve zogiste e shoqërisë kapitaliste italiane, në sajë të këmbënguljes së punëtorëve u arritën disa suksese: marinarët fituan rritjen e pagës së tyre mujore, ndërsa punëtorët e minierës shtimin e mëditjes, zvogëlimin e ditës së punës dhe njohjen e një dite pushimi në javë.

Por klasa punëtore po e ndjente gjithnjë e më shumë jo vetëm ndikimin e ideve komuniste dhe dorën drejtuese të komunistëve por edhe dobësitë e lëvizjes komuniste, të cilat u bënë pengesë për organizimin dhe përgatitjen ideologjike të saj.

Grupi Komunist i Korçës kishte përpunuar një vijë politike të drejtë. Ai ishte për përmbysjen e rendit çifligaro-borgjez e të regjimit reaksionar zogist dhe vendosjen e rendit të demokracisë popullore, për luftën kundër imperializmit e fashizmit dhe çlirimin e vendit nga zgjedha gjysmë-koloniale. Grupi mendonte se këto objektiva do të arriheshin me anë të luftës revolucionare të të gjithë popullit që duhej të shndërrohej dora-dorës në revolucionin demokratik të udhëhequr nga klasa punëtore dhe Partia e saj revolucionare që do të krijohej në një të ardhme jo të largët.

Ngjarjet revolucionare të viteve 1935-1936 dhe nevoja e forcimit të luftës për demokracinë, kundër rrezikut fa-



Enver Hoxha

shist shtruan përpara lëvizjes komuniste si detyrë kryesore shtrirjen e saj në gjithë vendin vendosjen e lidhjeve më të shëndosha midis organizatave komuniste dhe bashkërendimin e veprimtarisë së tyre. Për këtë qëllim Grupi Komunist i Korçës krijoi në dhjetor 1936 një komitet drejtues që u ngarkua të zhvillonte veprimtarinë në të gjitha qarqet e vendit. Ky komitet kishte si synim të kthehej në një qendër drejtuese të lëvizjes komuniste shqiptare. Por ai nuk ia arriti dot këtij qëllimi. Organizata të reja të grupit të Korçës u krijuan vetëm në Berat e Tiranë. Një nga anëtarët më veprues të Grupit Komunist të Korçës, u bë Enver Hoxha

i cili punoi pa u lodhur për bashkimin e lëvizjes komuniste shqiptare.

Në këtë kohë një vatër e re e rëndësishme e lëvizjes komuniste po krijohej në Shkodër. Organizata e parë komuniste e themeluar më 1934 ishte rritur me celula të reja e grupe simpatizantësh. Në Grupin Komunist të Shkodrës në fillim mbizotëronin intelektualët por më vonë në të hynë edhe punëtorë. Grupi i zgjeroi radhët e tij dhe jashtë qytetit të Shkodrës duke krijuar organizata në Tiranë e Durrës edhe duke mbajtur kontakte me komunistë të veçantë në qytete të tjera. Ai krijoi në Shkodër një grup teatral që dha disa shfaqje me karakter politik, përdori shtypin legal në luftën për vendosjen e demokracisë, përktheu letërsi marksiste dhe e shpërndau atë në anëtarët dhe simpatizantët e tij. Në Tiranë pas shoqërisë së «Punëtorëve Tipografë», të krijuar qysh më 1936 me nismën e këtij grupi, më 1938, u krijua «Shoqëria e Punëtorëve Marangozë».

Megjithatë, anëtarëve të Grupit Komunist të Shkodrës u mungonte në përgjithësi përgatitja teorike marksiste. Këtë rrethanë e shfrytëzoi Zef Mala, një intelektual demagog me pikëpamje konfuze e antimarksiste i cili kishte dalë në krye të grupit. Me të u bashkua dhe u bë drejtues i Grupit të Shkodrës edhe Niko Xoxi. Ky kishte formuar qysh më 1934 një fraksion në gjirin e Grupit Komunist të Korçës, por ishte demaskuar dhe përjashtuar nga ky grup. Niko Xoxi përhapi në anëtarët e Grupit të Shkodrës të ashtuquajturën «teori të ruajtjes së kuadrove». Sipas kësaj teorie oportuniste, përpara se të fillohej lufta kundër rendit në fuqi, duheshin përgatitur, edukuar kuadrot. Ndërkohë, kuadrot revolucionare ekzistuese nuk duhej të hidheshin në aksion, por të ruheshin. Krerët trockistë të grupit adoptuan një platformë politike, ideologjike e organizative të gabuar e çoroditëse.

Për përgatitjen politike dhe ideologjike të anëtarëve e simpatizantëve të tij, më 1938 grupi nxori edhe organin e vet, i cili u quajt «Buletini jeshil» për shkak të ngjyrës së kapakëve të tij.

Komunistët e Grupit të Shkodrës në përgjithësi e urrenin regjimin e A. Zogut, imperializmin e fashizmin dhe kishin simpati të madhe për Bashkimin Sovjetik e për komunizmin. Por në «Buletinin jeshil» ata filluan të propagandonin edhe pikëpamje të gabuara që e dëmtonin lëvizjen revolucionare shqiptare. Të tilla ishin ato sipas të cilave në Shqipëri nuk ekzistonte borgjezi e proletariat dhe, si pasojë, zejtarët ishin shtresa më revolucionare, lufta duhej të kishte për qëllim vendosjen e një federate socialiste ball-

kanike etj. Dalja e «Buletinit Jeshil» që pasqyronte këtë pikëpamje e thelloi pështjellimin politik e ideologjik.

Megjithatë, edhe me këto dobësi, lëvizja komuniste ishte lëvizja politike më serioze. Komunistët e shëndoshë të grupeve luftuan me vendosmëri kundër diktaturës zogiste dhe rrezikut fashist «...celulat komuniste në Shqipëri, — shkruante një diplomat i huaj, — janë shumë aktive. Ato zhvillojnë aktivitet midis rinisë, sidomos asaj shkollore... kohët e fundit vihet re se nxënësit e moshuar të gjimnazeve shqiptare janë bolshevizuar në një shkallë të lartë. Kjo propagandë midis rinisë minon gjithë rendin në Shqipëri... Mjerimi i gjithë popullsisë dhe regjimi shtypës i Zogut u japin atyre ushqim dhe shtytje...»



Vasil Shanto

**Zbatimi i vijës së re të Lëvizjes komuniste shqiptare**

Në rrethanat e forcimit të reaksionit dhe të rritjes së rrezikut fashist ishte bërë i domosdoshëm jo vetëm bashkëpunimi i ngushtë midis grupeve komuniste por edhe riorganizimi i gjithë punës në një frymë të re, në frymën e vendimeve të Kongresit të VII të Internacionales Komuniste që ishte mbledhur në vitin 1935. Kongresi kishte vendosur që organizatat komuniste të punonin për organizimin e fronteve popullore kundër rrezikut fashist dhe luftës.

Direktivat e reja të Kominternit, i orientonin komunistët shqiptarë të punonin me organizatat punëtore dhe duke shfrytëzuar të gjitha mundësitë legale, ta ngrinin popullin në luftë për të drejtat demokratike e kombëtare, në luftë kundër imperialistëve dhe veçanërisht, kundër fa-

shizmit italian që kërcënonte lirinë dhe pavarësinë e Shqipërisë.

Duke u mbështetur në këto direktiva, mbledhja e aktivistëve komunistë shqiptarë që vepronin jashtë vendit mori në dhjetor 1936 vendime të rëndësishme që u miratuan edhe nga Kominterni. Sipas këtyre vendimeve në Shqipëri do të krijohej një organizatë demokratike antifashiste. Ajo do të drejtohej nga një komitet qendror, ku do të bënin pjesë komunistë e nacionalistë patriotë. Bërthama komuniste e këtij komiteti do të përbëhej nga pesë veta që do të punonin brenda në vend.

Kjo organizatë do të shërbente si mbështetje për krijimin e frontit popullor. Krijimi i Partisë Komuniste Shqiptare do të lihej për më vonë pasi të ishin shpërndarë dhe riorganizuar mbi bazën e Partisë organizatat e celulat ekzistuese të cilat ishin të shkëputura nga masat e të mbyllura në vetvete dhe pasi ato të kishin hedhur themele të shëndosha në masat.

Detyrën e qendrës organizuese komuniste deri në formimin e Partisë do ta kryente bërthama komuniste e Komitetit Qendror. Programi minimum i komunistëve që do të ishte dhe platforma politike e organizatës së re demokratike e antifashiste, përmblidhte dy detyra kryesore: a) luftën për mbrojtjen e të drejtave kombëtare b) luftën për mbrojtjen e të drejtave demokratike, duke u mbështetur në kërkesat më elementare të masave popullore. Për mbrojtjen e pavarësisë kombëtare, organizata e re do të bashkëpunonte me të gjitha klasat, shtresat shoqërore dhe elementët që ishin për luftë kundër skllavërimit fashist. Propagandimi i vijës së re do të bëhej me anë të një organi që do të botohej nga komunistët.

Këto direktiva të Kominternit filluan t'i vinin menjëherë në jetë komunistët shqiptarë në mërgim. Organizatat komuniste shqiptare në Francë, të drejtuara nga grupi i Lionit, e riorganizuan veprimtarinë e tyre në bazë të vijës së re të Kominternit. Me ndihmën e A. Kelmendit dhe të H. Xhelos që ndodheshin në Francë, komunistët krijuan në dhjetor 1935 organizatën demokratike «Shoqëria vëllazërore e shqiptarëve të Lionit» dhe aktivizuan punëtorët e studentët shqiptarë kundër rrezikut të luftës dhe përgatitjeve të fashistëve italianë për të pushtuar Shqipërinë.

A. Kelmendi dhe komunistët shqiptarë në Francë demaskuan me këtë rast Llazar Fundon, si provokator e agjent të imperializmit në radhët e komunistëve shqiptarë. Komunistët e Komitetit të Çlirimit Nacional, ndikimi i të cilëve po rritej gjithnjë e më shumë në radhët e të mërguarve

politikë shqiptarë, vendosën t'i bashkonin këta në një organizatë të vetme patriotike antifashiste. Ata hynë në bisedime me përfaqësuesit e organizatës «Bashkimi Kombëtar», dhe, në dhjetor 1935, u muar vendimi i përbashkët për formimin e frontit demokratik me emrin «Lidhja nacional-liberale». Ky front u krijua në mbledhjen e përgjithshme të organizatave të të mërguarve politikë (me përjashtim të grupit të Mustafa Krujës) që u bë në Paris më 10-16 mars 1936. Si bazë për programin e frontit shërbeu programi i KÇN.

Me krijimin e Frontit Demokratik KÇN u shpërnda duke u shkrirë në këtë front. Por organizata e re nuk ishte e qëndrueshme. Prej saj shumë shpejt u shkëput «Bashkimi Kombëtar», i cili vazhdoi edhe për disa kohë rrugën e tij të mëparshme dhe, pas afrimit italo-jugosllav, ndërroi padron dhe u vu në shërbim të Italisë.

Në vitin 1937 direktivat e reja të Kominternit u sollën në Shqipëri. Krerët e grupit të Shkodrës Z. Mala dhe N. Xoxi nuk e pranuan vijën e re duke thënë se ishin në parim për revolucionin shoqëror dhe jo për atë nacional, se ishin kundër imperializmit, por nuk donin të punonin me nacionalistët, se ishin për aksione të drejtpërdrejta, kur të vinte koha dhe jo për aksione të ngadalshme e të tërthorta etj. Vijën e re e kundërshtoi edhe organizata trockiste e Tiranës e udhëhequr nga Aristidh Qendro, i cili ashtu si Z. Mala, bashkëpunimin me nacionalistët patriotë dhe krijimin e frontit popullor e quante tradhti ndaj klasës punëtore.

Vetëm Grupi Komunist i Korçës vendosi t'i vinte në jetë direktivat e reja. Mbështetur në këto direktiva, ai hartoi programin minimum, i cili u botua më 1938 në organin e vet ilegal «Përpara». Ky program parashikonte luftën për të drejtat demokratike të popullit kundër shkeljes së statutit kombëtar dhe orvatjes për të mbjellë fashizmin në Shqipëri, për paqen kundër luftës dhe për të drejtat elementare ekonomike të popullit.

Duke vënë në jetë programin minimum, Grupi Komunist i Korçës u përpoq të zbatonte më gjerë në veprimtarinë e tij taktikën leniniste të kombinimit të punës ilegale me punën legale. Komunistët shqiptarë arritën kështu që brenda një kohe të shkurtër, të zgjeronin ndikimin e tyre në masat popullore, të cilat shikonin tek ata mbrojtësit më të vendosur të interesave të popullit. Kjo u duk në mënyrë të veçantë në zgjedhjet bashkiake.

Më 27 qershor 1938 në zgjedhjet bashkiake në Korçë lista e paraqitur nga organizatat demokratike, në krye të

së cilës qëndronte komunisti Pilo Peristeri, fitoi shtatë herë më shumë vota se lista, prapa së cilës qëndronte grupi kapitalist «Shoqëria Gjenerale e Elektrikut», megjithëse ky i fundit vuri në dispozicion të fushatës së zgjedhjeve shuma të mëdha të hollash dhe pati përkrahjen e autoriteteve qeveritare.

Këshilli i ri bashkiak mori një varg masash me karakter demokratik, që nuk ishin parë në praktikën e këshillave bashkiake të vendit. Mbledhjet ai i bënte të hapura për t'u lejuar zgjedhësve të kontrollonin drejtpërdrejt veprimtarinë e tyre dhe spastroi aparatin administrativ të bashkisë nga nëpunësit e degjeneruar, duke i zëvendësuar ata me komunistë dhe demokratë. Këshilli vendosi ta hidhte në gjyq «Shoqërinë Gjenerale të Elektrikut» me qëllim që të anulonte koncesionin e elektrikut të marrë prej saj me anë ryshfetesh. Fondet e caktuara për mbrëmjet zbavitëse, ku merrte pjesë paria e qytetit, këshilli i ri i caktoi për mjekimin e të varfërve. Një pjesë e të ardhurave të bashkisë u ndanë gjithashtu për të ndihmuar të varfërit: Këshilli i ri ngriti një ambulancë për të vizituar falas dy herë në javë gratë shtatzëna, uli taksat e bashkisë për shtresat e varfëra dhe një pjesë të mirë të fondeve bashkiake e përdori për ndërtim rrugësh, kanalesh dhe ujësjellësish në lagjet e varfëra të qytetit.

Komunistët morën pjesë edhe në zgjedhjet bashkiake që u zhvilluan më 7 korrik në Durrës, ku fitoi lista demokratike, por me ndërhyrjet brutale të qeverisë këto zgjedhje u anuluan.

Sukseset e arritura i nxitën komunistët e grupit të Korçës ta zgjeronin punën e tyre me masat. «Duhet të hyjmë në popull, — shkruante revista «Përpara» në tetor 1938, — ta zgjojmë popullin, duke folur gjuhën që ai kupton dhe të marrim kryesinë e këtij populli».

Grupi i Korçës i porosiste komunistët të punonin në organizatat legale shtetërore, në shkollat, klubet, organizatat fetare, në organizatat e grave etj. dhe të përpiqeshin të krijonin organizata, klube, shoqëri, sindikata, revista nën drejtimin e tyre. «Detyrohemi të veprojmë tërthori, — shkruante «Përpara», — vetëm e vetëm pasi duam të mbledhim fuqi që të veprojmë drejtpërdrejt. Fuqia është populli; pa turmat popullore s'jemi veçse një grusht njerëzish... pa popullin ne jo vetëm që s'kemi fuqi të bëjmë gjë, por as që na intereson të bëjmë gjë, sepse çdo gjë që duam të bëjmë, është për popullin».

Grupi i Korçës arriti kështu të forconte me elementë komunistë drejtimin e shoqërisë «Rinia korçare», të grupeve

teatrale e sportive, këshillat e lagjeve, këshillin e dhomës së tregtisë etj.

Komunistët zhvilluan një propagandë të gjerë antifashiste, me qëllim që të krijonin një lëvizje popullore të aftë t'i bënte ballë agresionit fashist dhe të neutralizonte lëvizjen fashiste brenda vendit.

Më 14 shtator 1938 Grupi komunist i Korçës i dha «Komitetit të veprimit», të kryesuar nga V. Alarupi, grushtin e parë duke u përleshur me fashistët në rrugët e Korçës. Qeveria zogiste mori menjëherë masa duke bërë arrestime në të dy palët. Por fashistët shpejt u liruan me ndërhyrjen e F. Jakomonit, ndërsa komunistët mbetën në burgje dhe në tetor 1938 u internuan. «Ata (komunistët — Red.) — shkruante «Përpara» disa javë më vonë, — i dhanë një shembull Italisë fashiste se populli shqiptar jo vetëm nuk pranon propagandën fashiste në Shqipëri, por edhe emrin e fashizmit nuk do ta dëgjojë, se e di çka është fashizmi dhe qëllimet e tij imperialiste në Shqipëri».

Zbatimi i vijës së re i solli Grupit të Korçës një varg suksesesh por vetëm brenda në qytet. Një e metë e rëndësishme e grupit ishte qëndrimi i tij ndaj fshatarësisë. Në parim grupi e pranonte rolin e fshatarësisë në revolucion dhe aleancën e saj me klasën punëtore në këtë revolucion e quante të domosdoshme. Por kur erdhi puna në praktikë nuk bëri gjë për ta siguruar këtë aleancë dhe nuk punoi me fshatarësinë. Ky qëndrim i grupit u shfaq jo vetëm në Korçë por edhe në qytete të tjera ku grupi kishte degët e tij si në Tiranë, Kuçovë, Durrës e në Gjirokastër.

Grupi nuk i kushtoi rëndësin e duhur as punës me gratë dhe të moshuarit, dhe e kufizoi veprimtarinë kryesisht me rininë e qytetit. Të gjitha këto nuk e ndihmuan krijimin e frontit popullor.

Grupi i Korçës nuk e zbatoi si duhej as direktivën e Kominternit për likuidimin e celulave të vjetra komuniste dhe zëvendësimin e tyre me celula të reja, të shëndosha dhe luftarake, në mënyrë që të përgatiteshin kushtet për krijimin e Partisë Komuniste.

Por ajo që e dëmtoi shumë rëndë lëvizjen komuniste ishte mospranimi i direktivave të Kominternit nga Grupi i Shkodrës. Kjo bëri të mundur depërtimin e trockizmit në radhët komuniste dhe dobësoi mjaft luftën e organizuar masive kundër Zogut dhe fashizmit.

Grupi i Shkodrës nuk nxorri mësimet e duhura nga sukseset e arritura prej komunistëve në Korçë, Durrës e gjetkë. Udhëheqësit kryesorë të këtij grupi, në vend që të luftonin për bashkimin e komunistëve të vendit dhe për

zgjerimin e lidhjeve të tyre me masat e gjera popullore, ndoqën rrugën e përçarjes e të luftës kundër grupit që kishte pranuar vijën e re. Kjo luftë u shtri edhe në fushën organizative, duke dëmtuar rëndë lëvizjen komuniste dhe si rrjedhim edhe lëvizjen punëtore dhe demokratike antifashiste.

**Vullnetarët antifashistë shqiptarë në Spanjë**

Një fushë prove për luftën e ardhshme të fuqive të boshtit ishte bërë Spanja. Ndërhyrja e hapur e shteteve fashiste kundër Republikës spanjolle ngjalli një valë të fuqishme protestash në opinionin publik përparimtar të botës.

Por «demokracitë» e Perëndimit mbyllnin sytë dhe bënin veshin e shurdhër edhe përpara këtij akti të ri agresiv të shteteve fashiste. Vetëm Bashkimi Sovjetik dhe partitë komuniste të vendeve të ndryshme u bënë edhe këtë radhë thirrje popujve të merrnin masa për t'u vënë fre agresorëve, për të krijuar një sistem efektiv të sigurimit kolektiv dhe për të mos lejuar krijimin e vatrave të luftës. Me këtë qëllim Bashkimi Sovjetik kërkoi me vendosmëri që të zbatoheshin sanksione të rrepta kundër agresorëve dhe u tregua i gatshëm të përdorte forcën e armatosur kundër nismëtarëve të luftës, në përputhje me marrëveshjet dhe detyrimet që ekzistonin.

Ndërsa qeveritë e Anglisë, Francës dhe SHBA, nën pretekstin e mosndërhyrjes, nuk pranonin t'u jepnin armë republikanëve, dhe në të njëjtën kohë ua jepnin ato rebelëve frankistë, Bashkimi Sovjetik dhe gjithë komunistët e demokratët antifashistë të botës ishin me Spanjën Republikane, populli i së cilës ishte ngritur kundër agresorëve fashistë për të mbrojtur fitoret e tij demokratike.

Lufta në Spanjë mobilizoi edhe komunistët e antifashistët shqiptarë, të cilët në sulmin fashist të Spanjës shihnin një kërcënim të afërt e të drejtpërdrejtë për pavarësinë e Shqipërisë dhe në luftën e popullit spanjoll për shpëtimin nga fashizmi edhe luftën për shpëtimin e Shqipërisë.

Megjithë pengesat e paraqitura nga qeveritë reaksionare të shteteve borgjeze, dhjetëra mijë vullnetarë antifashistë nga 53 vende të botës u nisën për në Spanjë për të luftuar krahas popullit spanjoll kundër fashizmit. Komunistët dhe antifashistët shqiptarë të frymëzuar nga idetë e internacionalizmit proletar zhvilluan në kushtet e ilegalitetit një

veprimtari energjike për të popullarizuar luftën heroike të popullit spanjoll dhe për të dërguar vullnetarë shqiptarë në Republikën Spanjolle. Nga qindra antifashistë shqiptarë që kërkonin të shkonin vullnetarë në Spanjë, vetëm disa dhjetëra mundën të kapërcenin pengesat e qeverisë zogiste dhe, duke përballuar rreziqet e udhëtimit ilegal e të largët, arritën në Spanjë, ku u rrjeshtuan në rradhët e Brigadave Ndërkombëtare.

«. . .Shumë djem të popullit, — shkruante në tetor 1938 organi i grupit komunist të Korçës «Përpara», — lanë vëllezër e motra, prindër e fëmijë, i lanë nën terrorin e regjimit të urisë dhe ikën plot vullnet, plot zjarr, duke kaluar kufij shtetesh fashiste dhe erdhën këtu në truallin e përpjekjeve për lirinë e Spanjës dhe të botës nga rreziku i fashizmit ndërkombëtar».



Asim Vokshi

Vullnetarët antifashistë shqiptarë luftuan kryesisht në radhët e Brigadës XII Ndërkombëtare «Garibaldi», që përbëhej në pjesën më të madhe nga vullnetarë italianë, si edhe në radhët e brigadave të tjera ndërkombëtare e spanjolle. Disa prej tyre si Asim Vokshi, Ramiz Varvarica etj, u ngarkuan me përgjegjësi ushtarake dhe politike.

Vullnetarët shqiptarë luftuan heroikisht kundër fashizmit në Spanjë. Ata morën pjesë në betejat heroike të Madridit, Barcelonës, Valencias, buzë lumit Ebro etj. Shumë prej tyre, midis të cilëve Asim Vokshi, Zef Hoti, Thimio Gogozoto, Ramiz Varvarica, Musa Fratari, dhanë jetën duke mbrojtur lirinë dhe pavarësinë e popullit spanjoll.

Në zjarrin e luftës në Madrid vullnetarët shqiptarë botuan organin e tyre «Vullnetari i Lirisë», i cili u shpërnda ilegalisht edhe në Shqipëri.

Lufta e përbashkët në Spanjë i forcoi edhe më shumë

lidhjet miqësore midis luftëtarëve antifashistë të ardhur nga vende të ndryshme. Në numrin e parë të «Vullnetarit të Lirisë», në emër të shtabit të Brigadave Ndërkombëtare, shkruhej: «Edhe nga Shqipëria e vogël nga toka, por e madhe në histori për fisnikërinë e bijve të saj dhe për luftërat e bëra kundër shkelësve të huaj kanë ardhur në Spanjë dhjetëra e dhjetëra luftëtarë për të ripohuar me heroizmin dhe gjakun e tyre dashurinë shekullore të popullit të tyre për lirinë dhe pavarësinë e kombeve».

### 6. AGRESIONI FASHIST KUNDËR SHQIPËRISË DHE QËNDRESA POPULLORE

**Plani i qeverisë së Romës për pushtimin e Shqipërisë**

Nga fillimi i vitit 1938, kur midis Adolf Hitlerit dhe Benito Musolinit u arrit një marrëveshje e re për ndarjen e sferave të ndikimit në Evropë, sipas së cilës edhe këtë radhë Mesdheu u quajt sferë e ndikimit italian, planet e Romës për pushtimin ushtarak të Shqipërisë filluan dalngadalë të kristalizoheshin. Por B. Musolini nuk ishte ende i qetë dhe nuk mund të vendoste përfundimisht për këtë, derisa midis Italisë e Gjermanisë nuk ishte bërë ndarja e sferave të ndikimit në Ballkan.

A. Zogu, i cili po e ndjente gjithnjë e më tepër rrezikun, bëri përsëri disa orvatje të dobëta për të dalë nga rruga pa krye ku e kishte futur regjimin e tij.

Duke qenë i bindur se ushtria shqiptare nuk ishte në gjendje ta përballonte agresionin e të qëndronte as dy ditë, ai shtroi qysh në fillim të vitit përpara oficerëve madhorë shqiptarë nevojën e forcimit të ushtrisë dhe kërkoi për këtë qëllim nga Italia shuma të reja. Këtë përçapje ai e bënte në një kohë kur vetë kishte dhënë urdhër nën presionin italian që organizatorët italianë në ushtri të kishin liri të plotë veprimi dhe asgjë të mos bëhej pa pyetur ata.

Qeveria e Romës nuk pranoi të jepte ndihma të reja për forcimin e ushtrisë shqiptare, me pretekstin se ato mund ta trembnin qeverinë e Beogradit dhe ta dëmtonin «miqësinë» italo-jugosllave, e cila sipas qeverisë italiane, i garantonte gjoja Shqipërisë «qetësi të plotë». Po kështu, ajo e kundërshtoi planin e qeverisë shqiptare për hapjen në

Tiranë të një shkolle të aviacionit, e cila duhej të përgatiste kuadrot ushtarake kombëtare.

Duke shpresuar se kontradiktat që fshiheshin prapa «miqësisë» italo-jugosllave mund ta lehtësonin pozitën e tij kritike, A. Zogu bëri hetime pranë qeverisë jugosllave në lidhje me një ndihmë të mundshme materialesh ushtarake nga ana e Beogradit dhe më vonë i kërkoi lidhjen e një traktati miqësie midis Shqipërisë dhe Jugosllavisë. Por të gjitha këto orvatje dështuan.

Ndërkohë, fashistët italianë po merrnin masa të reja për forcimin e pozitave ushtarako-strategjike në Shqipëri. Përveç fortifikimeve në Milot dhe në Librazhd, u pa e nevojshme të bëheshin përgatitje ushtarake edhe në Shqipërinë e Jugut, në mënyrë që rrugët e ekspansionit italian të shkonin në të gjitha drejtimet. Për këtë, pasi morën miratimin formal të A. Zogut për vënien në dispozicion të Italisë të malit të Karaburunit, në gjirin e Vlorës dhe të pozitave kyçe të Shqipërisë së Jugut, F. Jakomoni kërkoi nga Roma që të filloheshin menjëherë punimet me karakter ushtarak, sidomos, në zonën e Këlcyrës, të Tepelenës dhe të Port-Palermit.

Në mars të vitit 1938 organizatori italian i Ministrisë së Punëve Botore, Xh. Xanukoli, hartoi një listë të disa punimeve të tjera të ngutshme, që duhej të lehtësonin pushtimin e Shqipërisë dhe kthimin e saj në një bazë për agresionin e mëvonshëm në Ballkan dhe caktoi edhe shumat që duheshin shpenzuar për këtë qëllim. Lista u miratua nga vetë kryetari i qeverisë shqiptare K. Kota. Në krye të saj figuronte si një nga objektet më të rëndësishme ndërtimi i rrugës së re Durrës-Tiranë që duhej të përfundonte sa më parë dhe për të cilën parashikohej të shpenzoheshin afro 1,5 milionë fr. ari.

Të gjitha këto përgatitje të ethshme të fashistëve italianë për pushtimin e Shqipërisë dhe ekspansionin në Ballkan u favorizuan edhe nga gjendja që u krijua në Evropë në pranverën e vitit 1938.

Pushtimi i Austrisë nga ana e Gjermanisë hitleriane ishte një hap i ri i politikës agresive të bllokut fashist që e inkurajoi Italinë t'i shpejtonte edhe më shumë përgatitjet ushtarake për të marrë pjesën që i takonte dhe për të bërë presion tek Gjermania që t'ia njihte këtë pjesë. Vetë fuqitë perëndimore me politikën e tyre të «mosndërhyrjes» i linin dorë të lirë agresionit fashist drejt Lindjes duke sakrifikuar për këtë qëllim popujt e vegjël. Pak kohë përpara se të pushtohej Austria, kryetari i qeverisë angleze

Çamberlen kishte deklaruar se Lidhja e Kombeve nuk mund të siguronte mbrojtjen e vendeve të vogla nga një agresion i jashtëm.

Gjatë vizitës që bëri në fund të prillit në Shqipëri, G. Çianua studioi edhe një herë gjendjen në vend, u dha agjentëve kryesorë fashistë që ishin grumbulluar me këtë rast në Tiranë udhëzimet e qeverisë italiane dhe, kur u kthye në Romë, i paraqiti më 2 maj B. Musolinit një raport të hollësishëm, ku shtronte në vija të përgjithshme planin që fashizmi italian duhej të ndiqte në të ardhmen kundrejt Shqipërisë. G. Çianua shkruante në raportin e tij se kishte ardhur koha që Italia fashiste të vendosej përfundimisht në Shqipëri, aq më tepër tani që pas anshlusit[1] aleati i saj, Gjermania u shtri në Evropën Qendrore dhe rrezikonte të depërtonte edhe në Ballkan. Kjo, sipas tij, do të kundërbalanconte «kundrejt botës ballkanike rritjen e pamohueshme të peshës që fitoi Raihu[2] pas anshlusit». Tri rrugë të mundshme ekzistonin, sipas Çianos për vendosjen e Italisë në Shqipëri. Rruga e parë ishte rruga paqësore e nënshtrimit të mëtejshëm ekonomik dhe politik të Shqipërisë ndaj Italisë, rrugë që ishte ndjekur deri në atë kohë. Rruga e dytë ishte ajo e copëtimit të Shqipërisë midis Italisë dhe Jugosllavisë, «ndoshta edhe Greqisë», rrugë e cila, nga pikëpamja diplomatike, nuk paraqiste ndonjë vështirësi serioze, sepse fqinjët ballkanikë të Shqipërisë, të kënaqur me disa «korrigjime» tokësore në dobi të tyre, do ta pranonin me lehtësi një zgjidhje të tillë. Rruga e tretë e preferuar për Italinë fashiste ishte aneksimi i plotë i Shqipërisë me anë të një «bashkimi personal» me dinastinë italiane të Savojës. Një nga kushtet themelore për përmbushjen e këtij plani, sipas ministrit të Jashtëm italian, ishte shfrytëzimi i urrejtjes që kishin masat e gjera popullore kundër regjimit zogist.

G. Çianua propozonte edhe masa të tjera të rëndësishme që duhej të lehtësonin aksionin italian kundër Shqipërisë. Njëra nga këto ishte dobësimi i ushtrisë shqiptare, rritja në mënyrë të ndjeshme e numrit të oficerëve italianë në radhët e saj dhe krijimi prej tyre i «bërthamave aneksioniste». Një masë tjetër duhej të ishte krijimi në

---

1) Anschluss (Gjermanisht) — bashkim. Është fjala për pushtimin e Austrisë nga Gjermania fashiste.

2) Reich (gjermanisht) — perandori. Është fjala për Perandorinë Gjermane.

Shqipëri i vatrave të rëndësishme italiane me karakter ekonomik si ato të tipit të AIPA-s dhe EIAA-s, të cilat do të kishin jo vetëm rëndësi ekonomike, por edhe politike, sepse do të grumbullonin në gjirin e tyre një numër të madh italianësh e shqiptarësh që do të viheshin në shërbim të Italisë. Dhe, së fundi, si një masë paraprake duhej të shërbente gjithashtu rekrutimi me mjetet e korrupsionit dhe të gjitha mjetet e tjera të mundshme të një numri të madh agjentësh të fashizmit, në radhë të parë nga klasat sunduese, të cilët do të ishin mbështetja kryesore e Italisë fashiste në planet për pushtimin e Shqipërisë.

Pasi të ishin marrë të gjitha këto masa, me ndihmën e këtyre agjentëve të fashizmit, duhej të provokohej një lëvizje antizogiste në dobi të Italisë dhe të kërkohej ndërhyrja e saj për të «rivendosur rendin». Me «rivendosjen e rendit» do të merrte fund pavarësia e Shqipërisë dhe do të kryhej aneksimi i saj sipas «një procedure të tipit të anshlusit».

Për t'ia arritur më lehtë këtij qëllimi, qeveria italiane mendonte të neutralizonte çdo kundërveprim të mundshëm nga ana e Jugosllavisë.

Për këtë arsye, më 16-18 qershor 1938 u bë në Venecie takimi midis G. Çianos dhe kryetarit të qeverisë jugosllave M. Stojadinoviç. Ky takim ishte një hap tjetër drejt forcimit të «miqësisë» italo-jugosllave. M. Stojadinoviçi, e informoi Çianon se A. Zogu i kishte propozuar qeverisë jugosllave përfundimin e një pakti shqiptaro-jugosllav që qeveria jugosllave e kishte kundërshtuar. Ai i ripohoi edhe njëherë mendimin e shfaqur prej tij një vit më parë në Beograd, se çështja shqiptare nuk përbënte një problem të vështirë në marrëdhëniet italo-jugosllave dhe se Jugosllavia ia njihte Italisë pozitën e veçantë që kishte në Shqipëri. Por, nga ana tjetër Jugosllavia, megjithë politikën e «miqësisë» me Italinë, që ishte një politikë vetëvrasjeje, nuk hoqi dorë nga synimet pushtuese në Shqipëri. Ministri jugosllav në Tiranë i deklaronte në shtator 1938 ministrit të Jashtëm të Shqipërisë Eqrem Libohovës, se në rastin e një pushtimi italian të Shqipërisë, Jugosllavia, gjoja për qëllime sigurimi, duhej të pushtonte disa krahina shqiptare të Veriut. Madje qarqet ushtarake jugosllave në diskutimet që u zhvilluan rreth problemit të Shqipërisë, ngulën këmbë për pushtimin e tokave të Shqipërisë së Veriut deri në Drin. Në kufirin me Shqipërinë ishin vendosur trupa të shumta jugosllave, të cilat mbaheshin gjithnjë në ga-

tishmëri dhe u ishte dhënë edhe urdhër nga Ministria jugosllave e Luftës që të mësonin gjuhën shqipe. Me anën e tyre Beogradi ushtronte edhe presion mbi qeverinë e A. Zogut që kjo t'u jepte fund manifestimeve antijugosllave që bëheshin në Shqipëri lidhur me vendimin e klikës shoviniste jugosllave për t'i shpërngulur shqiptarët e Kosovës në Turqi dhe kundër politikës së egër të genocidit që ajo zhvillonte ndaj tyre.

I shqetësuar pa masë nga afrimi i mëtejshëm italo-jugosllav A. Zogu përpiqej gjithnjë të gjente një rrugë daljeje. Ai i dha të kuptonte qeverisë së Beogradit se ishte gati të bënte një kthesë drejt afrimit me Jugosllavinë. Mbreti iu drejtua për ndihmë edhe qeverisë angleze, por kjo e këshilloi atë të mos prishej me Italinë, sepse në rast të kundërt nuk do t'i jepte asnjë përkrahje. Më në fund ai i drejtoi një mesazh personal G. Çianos në të cilin i thoshte: «Tashti Shqipëria është në duart e Italisë e cila kontrollon të gjitha sferat e veprimtarisë kombëtare. Mbreti është besnik ndaj jush. Pse kërkoni më tepër?». Çiano u përpoq t'ia largonte mbretit frikën, por në ditarin e tij shkruajti: «Duhen larë hesapet sa më parë me Shqipërinë». Më 30 nëntor B. Musolini deklaroi në Këshillin e lartë fashist ndër të tjera: «Ashtu siç u hakmorëm kundër Aduas do të hakmerremi edhe kundër Vlorës. Shqipëria do të bëhet e Italisë». Ndërkohë qeveria fashiste po vazhdonte përgatitjet në vend për agresionin. Me anë të legatës italiane në Tiranë ajo kërkoi nga qeveria zogiste largimin e menjëhershëm të organizatorëve anglezë të xhandarmërisë pasi dhe afati i kontratës me ta përfundonte në këtë kohë. Nga ana tjetër u bënë demarshe tek zyrtarët gjermanë për të ndërprerë çdo veprimtari gjermane në Shqipëri që cënonte interesat e Italisë. Ministria e Jashtme gjermane u detyrua të jepte garanci se Gjermania nuk kishte ndërmend të përzihej në sferën italiane të ndikimit.

Ndërkohë, gjendja ndërkombëtare po acarohej gjithnjë e më tepër dhe po formoheshin vatrat e luftës së ardhshme. Megjithëse në fund të shtatorit 1938 midis Anglisë, Francës, Gjermanisë dhe Italisë ishte nënshkruar në Munih, një marrëveshje për copëtimin e Çekosllovakisë, në mënyrë që të kënaqeshin kërkesat naziste, marrëveshje që përbënte një nga faqet më të turpshme të politikës së «mosndërhyrjes» të të ashtuquajturave shtete demokratike, Gjermania hitleriane i propozonte Italisë fashiste që të përfundohej sa më parë aleanca ushtarake italo-gjermano-japoneze, sepse, sipas saj, një luftë e ardhshme do të ishte e

pashmangshme. Ky plan gjeti miratimin e plotë të Italisë.

Më 8 janar 1939 kryetari i qeverisë fashiste italiane B. Musolini e miratoi planin e G. Çianos për pushtimin ushtarak të Shqipërisë. Me këtë rast ai vendosi të merrej vesh përfundimisht me Jugosllavinë. Për të përcaktuar bazat e kësaj marrëveshjeje të re G. Çianua zhvilloi në Bele të Jugosllavisë bisedime me kryetarin e qeverisë jugosllave M. Stojadinoviç prej 19 deri 23 janar 1939.

Për të justifikuar nevojën e ndërhyrjes ushtarake italiane në Shqipëri, ministri i Jashtëm italian i tha udhëheqësit jugosllav se gjendja në Shqipëri ishte mjaft e turbullt dhe se Italia, e cila kishte në këtë vend interesa të rëndësishme ekonomike, njërin prej të cilëve e përbënte nafta shqiptare, nuk mund ta shikonte me indiferencë një gjendje të tillë. Megjithatë për të mos shkaktuar shumë frikë e dyshime tek kryetari i qeverisë jugosllave, ai shtoi se problemi shqiptar njihej si një problem italo-jugosllav dhe se Italia nuk do të vepronte në asnjë rast «pa u marrë vesh me Jugosllavinë».

M. Stojadinoviçi, nga ana e tij, shihte vetëm dy zgjidhje të problemit shqiptar: ose zëvendësimin e A. Zogut «me një person më të denjë», që sigurisht duhej të bënte një politikë «më të pavarur nga Italia», ose ndarjen e Shqipërisë midis Italisë dhe Jugosllavisë, ashtu siç ishte propozuar disa herë prej tij. Zgjidhja e dytë, e cila duhej t'i jepte Jugosllavisë Shkodrën dhe malin e Taraboshit, ishte zgjidhja më e kënaqshme për Jugosllavinë.

Por Italia nuk kishte ndërmend ta bënte Jugosllavinë ortake në copëtimin e Shqipërisë. Kërkesën e M. Stojadinoviçit për ta ndarë Shqipërinë G. Çianua u përpoq ta kënaqte me disa «rektifikime» të kufirit verior shqiptar në dobi të Jugosllavisë dhe me përkrahjen e synimeve të kësaj të fundit për pushtimin e Selanikut. Në fakt Italia nuk ishte as për këto «rektifikime» dhe kjo bëhej vetëm sa për ta qetësuar qeverinë jugosllave. Përveç kësaj, ministri italian kërkonte që të lidhej një marrëveshje italo-jugosllave për çmilitarizimin e kufijve të veriut të Shqipërisë si dhe një aleancë ushtarake. Italia merrte përsipër gjithashtu t'u jepte fund manifestimeve nacionaliste shqiptare në lidhje me Kosovën dhe ta zgjidhte këtë problem në të mirë të Jugosllavisë.

Megjithëse këto bisedime nuk shpunë në një marrëveshje, ato i treguan qeverisë fashiste të Romës se plani i pushtimit të Shqipërisë mund të realizohej pa gjetur ndonjë qëndresë serioze nga ana e Jugosllavisë. Në parim të dy palët arritën në marrëveshje për ta zhdukur Shqipërinë si shtet i pavarur.

**Orvatjet e dëshpëruara të qeverisë zogiste**

Lajmet mbi bisedimet midis G. Çianos dhe M. Stojadinoviçit, sado që nuk pasqyronin në mënyrë besnike përmbajtjen e vërtetë të tyre, e shtuan shqetësimin në qarqet qeveritare të Shqipërisë. Sipas konsullit italian në Tiranë, në «sferat e larta» zogiste mbretëronte nervozizëm i madh dhe shqetësim për arsye se mendohej që midis G. Çianos dhe M. Stojadinoviçit duhej të ishte arritur një marrëveshje për copëtimin e Shqipërisë. Ky shqetësim ishte rritur edhe për shkak se agjentura fashiste si jashtë, ashtu edhe brenda vendit e kishte zgjeruar veprimtarinë e saj kundër A. Zogut.

Italia kishte filluar të mobilizonte me nxitim mbeturinat e të mërguarve politikë reaksionarë që ndodheshin jashtë Shqipërisë për t'i përdorur si mbështetje për agresionin që do të kryente. Në fund të vitit 1938, të dy grupet e të mërguarve, «Bashkimi Kombëtar» me qendër në Paris dhe ai i Zarës i drejtuar nga M. Kruja ishin mbledhur me nismën e këtij të fundit në kryeqytetin francez për të miratuar planin e pushtimit fashist të Shqipërisë. Në vendimin e tyre të përbashkët ato u shprehën për rrëzimin e regjimit të A. Zogut me ndihmën e Italisë fashiste dhe për zëvendësimin e pushtetit ekzistues me pushtetin e «një prijësi nga gjaku i Savojës», i cili duhej të shpallej menjëherë «mbret i shqiptarëve dhe themelues i dinastisë së ardhshme të monarkisë» shqiptare. Këto grupe profashiste, për të mashtruar popullin shqiptar, i premtonin këtij në mënyrë demagogjike se do ta shpëtonin nga të gjitha mjerimet që i kish shkaktuar gjatë kësaj kohe regjimi i urryer i A. Zogut dhe se gjoja me ndihmën e Italisë do «të siguronin rimëkëmbjen ekonomike, përparimin dhe qytetërimin» e Shqipërisë. Sipas tyre, aspiratat kombëtare duhej t'i përgjigjeshin frymës së Mynihut dhe të boshtit Romë-Berlin, d.m.th. duhej të flijoheshin liria e pavarësia e vendit në interes të fitores së fashizmit. Përveç kësaj, brenda vendit personalitete të regjimit zogist, duke e ndjerë se mbretit të tyre po i afrohej fundi, ndërruan padron, u bënë përkrahës të Italisë dhe shpejtuan t'u kërkonin autoriteteve italiane në Shqipëri ndihmë për të organizuar një lëvizje të gjerë kundër A. Zogut. Por Italia fashiste nuk kishte shumë besim në suksesin e një ndërmarrjeje të tillë dhe tani mendonte që «çështjen shqiptare» ta zgjidhte me anë të pushtimit ushtarak, kur të krijoheshin për këtë kushtet e përshtatshme ndërkombëtare duke i përdorur këta elementë vetëm si një rezervë dhe jo si mjetin kryesor për përmbysjen e A. Zogut.

Klika e A. Zogut, duke parë se i kishte ditët e numëruara, mori masa për ta zgjatur sa më shumë jetën e vet. Për t'u siguruar nga çdo lëvizje e drejtuar kundër regjimit, A. Zogu i kishte dhënë udhër ministrit të Brendshëm Musa Jukës, të bënte të gjitha përpjekjet për të hetuar çdo veprimtari antizogiste. Në radhë të parë, ai i kërkoi të zhdukte lëvizjen komuniste, e cila ishte e vetmja lëvizje e organizuar në Shqipëri, e aftë të mobilizonte popullin shqiptar në luftë kundër fashizmit, për mbrojtjen e lirisë dhe pavarësisë së vendit. Në janar të vitit 1939 xhandarmëria bëri arrestime në Gjirokastër dhe arriti të zbulonte edhe Grupin ilegal komunist të Shkodrës. Më 4 shkurt si pasojë e tradhtisë së krerëve trockistë Z. Mala dhe N. Xoxi, 73 komunistët e Grupit të Shkodrës dolën përpara gjyqit, të akuzuar se kishin ndërmend të krijonin një organizatë për rrëzimin e regjimit ekzistues me anë të forcës. Midis komunistëve që u nxorën në gjyq kishte militantë të shquar si Qemal Stafa, Vasil Shanto, Myzafer Asqeriu, Emin Duraku, Nazmi Rushiti etj. Komunisti tetëmbëdhjetë vjeçar Qemal Stafa deklaroi plot guxim përpara gjyqit se ishte e do të mbetej komunist i bindur e se komunizmi do ta shpëtonte masën e punëtorëve që ishte e shtypur. Në këtë frymë u shprehën edhe komunistët Vasil Shanto e Myzafer Asqeriu. Gjyqi dënoi 56 veta me dënime të ndryshme.



Qemal Stafa

Nga ana tjetër, A. Zogu shpalli mobilizimin e pjesshëm të ushtrisë shqiptare dhe vendosjen e trupave në disa zona strategjike, organizoi vëzhgimin e zyrtarëve italianë e të elementëve profashistë shqiptarë dhe disa prej këtyre të fundit i arrestoi, hodhi poshtë projektin e Xh. Xhiros për organizimin fashist të rinisë shqiptare.

Shtypi fashist bëri menjëherë zhurmë të madhe rreth

këtyre ngjarjeve, sidomos rreth arrestimit të elementëve proitalianë duke i marrë nën mbrojtjen e vet të arrestuarit, të cilët sipas tij, «ishin fajtorë vetëm sepse ishin miq të Italisë». Vetë F. Jakomoni, sipas udhëzimeve të Romës, ndërhyri personalisht pranë A. Zogut dhe në bisedat që pati me të gjatë disa ditëve kërkoi me këmbëngulje që t'i jepej fund gjendjes «alarmuese» të krijuar në Shqipëri, të bëhej çmobilizimi i ushtrisë dhe të liroheshin të arrestuarit. Mbreti i Shqipërisë kapitulloi edhe këtë radhë. Ai premtoi ta fillonte pa vonesë çmobilizimin e ushtrisë dhe dha urdhër të liroheshin nga burgu të gjithë të arrestuarit simpatizues të Italisë fashiste. Nga ana tjetër, gjithmonë për të fituar kohë, A. Zogu i propozoi Italisë të lidhte një traktat të ri aleance, për të forcuar gjoja edhe më shumë miqësinë italo-shqiptare, u zotua të bënte të gjitha përpjekjet për të vendosur lidhje më të ngushta ekonomike e kulturore midis dy vendeve dhe të qëndronte sa më larg shteteve të Paktit Ballkanik.

Por edhe kjo orvatje dështoi. Klika zogiste po korrte frutet e politikës kapitulluese antikombëtare të ndjekur prej saj gjatë 14 vjetëve.

**Ultimatumet italiane**

Ngjarjet ndërkombëtare të shkurtit dhe marsit 1939 krijuan kushtet e përshtatshme që priste B. Musolini për të kryer agresionin kundër Shqipërisë. Më 4 shkurt dha dorëheqjen qeveria jugosllave e M. Stojadinoviçit. Po atë ditë G. Çianua shkruante në ditarin e tij: «Me Stojadinoviçin do ta ndanim Shqipërinë, tani do ta pushtojmë krejt, pa Jugosllavinë». Të nesërmen, më 5 shkurt, B. Musolini dhe ministri i tij i jashtëm vendosën pushtimin e Shqipërisë «pa Jugosllavinë», dhe po të ishte nevoja, edhe «kundër» saj. Por fashistët italianë ende nuk vendosnin t'i hidhnin trupat e tyre në Shqipëri. B. Musolini kishte frikë se mos sulmi kundër Shqipërisë do ta nxiste «aleaten» e saj, Gjermaninë, për veprime të mëtejshme ekspansioniste drejt Ballkanit, të cilin Italia synonte ta kishte në sferën e saj të ndikimit. Frika u shtua edhe më tepër sidomos në ditët e para të shkurtit, kur u muar vesh nga Berlini se Gjermania kishte ndërmend të vinte dorë mbi burimet shqiptare të naftës me gjithë përgënjeshtrimet që bëri me këtë rast ambasadori gjerman në Romë.

Pushtimi i Çekosllovakisë nga Gjermania hitleriane më

15 mars 1939 shtroi përpara B. Musolinit nevojën e forcimit të pozitave të imperializmit italian në Ballkan, për të kundërbalancuar, sado pak, peshën e madhe që fitoi Gjermania në Evropën Qëndrore.

Vendimi përfundimtar për pushtimin e Shqipërisë u muar më 23 mars 1939, pasi qeveria gjermane e siguroi Italinë se deti Mesdhe dhe deti Adriatik njiheshin si dete italiane dhe, si pasojë, Italisë i liheshin duart e lira në Shqipëri. Këtë vendim e përforcoi edhe më tepër një letër e kryetarit të qeverisë angleze Çemberlen drejtuar B. Musolinit po atë ditë, në të cilën ai i lutej këtij të fundit «të ndihmonte në rimëkëmbjen e mirëbesimit reciprok dhe në ruajtjen e paqes». Fryma e letrës e bindi kryetarin e qeverisë italiane se sulmi kundër Shqipërisë do të kalonte pa zhurmë të madhe. «. . .letra, — shkruante G. Çianua në ditarin e tij, — ia forcoi vendosmërinë (B. Musolinit — Red.) për të vepruar, sepse në të ai gjeti edhe një provë tjetër të plogështisë së demokracive». Disa ditë më vonë ambasadori jugosllav në Romë, Kristiç i deklaronte G. Çianos se Jugosllavia nuk kishte kundërshtim në lidhje me veprimin që Italia kishte ndërmend të fillonte në Shqipëri, vetëm «me kusht që Shqipëria të mos kishte funksion antijugosllav». B. Musolini filloi të vinte menjëherë në zbatim planin për pushtimin e Shqipërisë. Në Italinë Jugore u përqëndruan reparte ushtarake dhe njësi detare, ndërsa shtabi i përgjithshëm italian filloi të hartonte planin e hollësishëm të operacionit ushtarak, drejtimi i të cilit iu besua gjeneral A. Guconit (Alfredo Guzzoni). Më 25 mars qeveria e Romës i paraqiti A. Zogut një projekttraktat, me anën e të cilit kërkonte që trupat italiane të kishin të drejtë të zbarkonin në katër portet kryesore të Shqipërisë dhe të kontrollonin rrugët strategjike, fushat e aviacionit dhe pikat strategjike kufitare gjoja për të mbrojtur vendin në kushtet e afrimit të një lufte të re; në Shqipëri të vendoseshin kolonë italianë me po ato të drejta të shtetasve shqiptarë, duke përfshirë edhe të drejtën të zinin postet më të rëndësishme shtetërore; të bëhej bashkimi doganor; sekretarët e përgjithshëm të ministrive të ishin italianë dhe ministrit italian në Tiranë dhe atij shqiptar në Romë t'u jepej portofoli ministerial në qeverinë pranë të cilave ishin akredituar.

Krahas këtij projekti ekzistonte edhe një tjetër i cili nuk iu paraqit A. Zogut por që mendohej të lidhej personalisht me të, pasi të përfundohej marrëveshja e parë. Këtu parashikohej krijimi i një organizate fashiste shqiptare; vënia e xhandarmërisë dhe policisë nën kontrollin italian

dhe emërimi i një oficeri të lartë italian si shef i shtatmadhorisë së forcave të armatosura shqiptare.

Projekttraktati, i cili në fakt ishte një ultimatum i hartuar me një ton arrogant e brutal që parashikonte pushtimin e plotë të Shqipërisë nga Italia fashiste, u la në heshtje për ditë të tëra nga A. Zogu. Mbreti ndërkohë i la të kuptonte qeverisë së Romës, se vendosja e trupave italiane në vend në kushte paqeje, nuk mund të përligjej përpara opinionit publik dhe se për prestigjin e tij do t'ishte më mirë që ky pushtim të parashikohej vetëm për kushtet e luftës, pasi të ishte legalizuar me anë të një konvente ushtarake. Edhe kërkesat e tjera italiane klika zogiste i donte të formuluara në një mënyrë të tillë që të mos komprometohej aq shumë pozita e saj në sytë e popullit. Me një fjalë A. Zogu e kuptonte se pranimi i projekttraktatit donte të thoshte likuidimi i pushtetit të tij dhe këtë kërkonte ta mënjanonte. Ai nuk shqetësohej aspak për fatet e Shqipërisë. Pjesa më e madhe e ministrave dhe e deputetëve, të cilët u treguan të gatshëm të shisnin pavarësinë e Shqipërisë për të ruajtur edhe nën Italinë privilegjet që gëzonin, dhe në mënyrë të veçantë, ministri i Jashtëm E. Libohova dhe ministri fuqiplotë i Shqipërisë në Romë, gjenerali Z. Sereqi, që ishin agjentë të drejtpërdrejtë të Italisë, kërkuan që të pranohej projekti. Më 2 prill B. Musolini ia paraqiti përsëri projekttraktatin A. Zogut. Kësaj radhe ai ishte formuluar me terma më të buta, që nuk preknin sedrën e mbretit të Shqipërisë, por ruante të paprekura kërkesat e 25 marsit. Mbreti me rrethin e tij të ngushtë në këto çaste kritike për vendin, menduan vetëm për interesat e tyre egoiste dhe shpresuan që me anë të dredhive dhe ndihmës së jashtme ta zgjasnin jetën e regjimit. Kjo e nxiti B. Musolinin t'i paraqiste qeverisë shqiptare pas disa ditësh një ultimatum, në të cilin i jepej një afat deri në orën 12 të datës 6 prill për t'u përgjegjur në lidhje me projekttraktatin.

Vetëm më 5 prill komisioni i krijuar nga A. Zogu nën kryesinë e kryeministrit, hartoi kundërpropozimet e qeverisë shqiptare, në të cilat kërkohej që të përfundohej një koventë ushtarake, ku do të përcaktoheshin rrethanat në të cilat ushtria italiane do të kishte të drejtën të vendosej në Shqipëri; të konsideroheshin shtetas shqiptarë vetëm ata shtetas italianë që banonin prej pesë vjetësh në vend dhe që do të kishin të drejtë të vendoseshin vetëm në qytete, kurse në fshatra mund të krijoheshin shoqëri bujqësore në tokat e çifligarëve shqiptarë me kapitale e teknikë italiane; të vendosej një tarifë doganore prej 2 për qind mbi mallrat

që do të hynin në vendet e të dy palëve dhe pranë institucioneve shtetërore të qëndronin vetëm organizatorë e këshilltarë italianë.

Kundërpropozimet iu paraqitën atë ditë ministrit italian në Tiranë, F. Jakomonit, duke i kërkuar këtij shtyrjen e afatit të ultimatumit. Ministri italian njoftoi të nesërmen se afati i ultimatumit ishte shtyrë deri në orën 24 të datës 6 prill. Në pasdrekën e 6 prillit, pasi kërkesat italiane u hodhën poshtë edhe nga parlamenti, mbreti dërgoi te F. Jakamoni M. Frashërin për t'i propozuar edhe një herë përfundimin e konventës ushtarake. B. Musolini e mori kërkesën shqiptare në kohën kur ishte njoftuar nga qeveria gjermane se kjo e shikonte me simpati aksionin e Romës kundër Shqipërisë, sepse çdo fitore e Italisë e «rriste fuqinë e Boshtit». Përgjigjja e tij drejtuar A. Zogut se bisedimet mund të bëheshin vetëm me gjeneral A. Guconin, komandantin e operacionit për pushtimin e Shqipërisë, donte të thoshte se tani e kishin fjalën vetëm armët.

Në mëngjezin e 6 prillit Italia fashiste ndërmori hapin e fundit diplomatik: e njoftoi qeverinë jugosllave se ishte gati «të merrte masat për mbrojtjen e interesave të veta në Shqipëri», masa të cilat ishin të nevojshme gjoja për shkak të konfliktit italo-shqiptar. Po atë ditë, kryeministri anglez Çemberlen e inkurajonte botërisht agresionin fashist kundër Shqipërisë, duke deklaruar në Dhomën e Komuneve se Anglia nuk kishte interesa të posaçme në Shqipëri.

**Manifestimet popullore kundër agresionit fashist**

Qeveria tradhtare e A. Zogut mori të gjitha masat për të mbajtur në fshehtësi gjithçka po përgatitej kundër pavarësisë së Shqipërisë. Shtypi qeveritar vazhdonte të përgënjeshtronte lajmet e përhapura rreth përgatitjes së agresionit fashist dhe t'i këndonte hymne «miqësisë» me Italinë, ndërsa xhandarmëria e A. Zogut, sekuestronte gazetat e huaja që shkruanin të vërtetën mbi marrëdhëniet shqiptaro-italiane. Megjithatë populli shqiptar i mësoi planet e errëta të fashizmit qysh në ditët e para të prillit. Demonstrata të fuqishme shpërthyen në gjithë Shqipërinë, në të cilat masat popullore u shprehën të gatshme për të mbrojtur atdheun dhe i kërkuan qeverisë të merrte masa energjike kundër agresionit e t'i shpërndante armë popullit.

Në krye të këtyre demonstratave qëndronin komunistët shqiptarë të cilët e kishin paralajmëruar me kohë rrezikun

e pushtimit fashist dhe, përpara tradhtisë së klikës zogiste, e kuptonin se vetëm populli i armatosur mund t'u qëndronte agresorëve fashistë. Demonstratat më të mëdha u zhvilluan sidomos në kryeqytet, ku morën pjesë mijëra vetë.

Në mbrëmjen e 3 prillit pas shfaqjes së një drame me përmbajtje patriotike të organizuar në kinema «Gloria» nga organizata «Gruaja shqiptare», dramë e cila u bëri përshtypje të thellë spektatorëve dhe u kuptua si një paralajmërim që i bëhej popullit për rrezikun e pushtimit fashist, spektatorët, të drejtuar nga të rinj komunistë, ndër të cilët u shqua komunisti Hamit Shijaku, demonstruan me orë të tëra nëpër rrugët e qytetit dhe i bënë të ditur gjithë popullsisë se rreziku që po i kanosej atdheut nuk ishte i largët.

Të nesërmen në mbrëmje shpërtheu përsëri një demonstratë e fuqishme. Nismën këtë radhë e morën nxënësit e gjimnazit. Ata u nisën nga shkolla e tyre me një flamur kombëtar në dorë dhe demonstruan gjatë rrugës «28 Nëntor» duke kënduar këngë patriotike dhe duke hedhur parulla antifashiste. Një kolonë e dytë, e formuar nga nxënës të shkollës teknike që vinin nga rruga e Dibrës (sot «Bajram Curri») u bashkua me të parën, duke e shtuar numrin e demonstruesve. Komandanti i xhandarmërisë, me një njësit xhandarësh u munduan t'i bindnin demonstruesit të ktheheshin nëpër shtëpitë e tyre, duke u thënë se mbreti i kishte marrë të gjitha masat e nevojshme. Demonstruesit nuk u tërhoqën. Ata u drejtuan në pallatin mbretëror dhe në legatën italiane për të protestuar, por zhinxhiri i rojeve nuk i la të kalonin deri atje.

Në mitingun e organizuar jo larg pallatit të Zogut folën punëtorë, nxënës të shkollave, të cilët, në emër të popullit, kërkonin armë. Në demonstrata u hodhën edhe nxënëset revolucionare sidomos ato të «Institutit femëror» të cilat bashkë me shokët e tyre kërkuan armë për të luftuar.

Por klika zogiste, me shpresë se do të gjente një rrugë për t'i rregulluar punët me Italinë, vazhdonte të bënte veshin e shurdhër përpara kërkesave këmbëngulëse të popullit për armë dhe, në këto ditë vendimtare për fatin e atdheut, po përgatitej të kremtonte me bujë lindjen e «trashëgimtarit» të fronit.

Një delegacion i zgjedhur nga mitingu shkoi te mbreti për t'i kërkuar sqarime mbi gjendjen dhe armë për vullnetarët. Por mbreti e mashtroi delegacionin, duke deklaruar se asgjë e jashtëzakonshme s'kishte ndodhur në marrëdhë-

niet me Italinë. Më 4 prill shpërtheu edhe në Korçë një demonstratë e madhe antifashiste, e udhëhequr nga komunistët.

Të nesërmen patriotët demonstruan gjithë ditën në rrugët e kryeqytetit duke kërkuar armë për të mbrojtur lirinë dhe pavarësinë e vendit.



Demonstrata kundër agresionit fashist në prill të vitit 1939

Në Tiranë dhe në qytete të tjera, me nismën e patriotëve, u krijuan qendrat e rekrutimit të vullnetarëve për luftën kundër agresionit fashist. Në Korçë u morën masa për mobilizimin e forcave vullnetare dhe komuniste. Enver Hoxha propozoi të krijohej «Komiteti i shpëtimit publik» për organizimin e një qendrese të efektshme, ndërsa në Elbasan popullsia e revoltuar, pasi grisi flamurin italian që qëndronte te ndërtesa e shoqërisë «Dante Aligieri», hapi depot e ushtrisë.

Mëngjezi i 6 prillit e gjeti Shqipërinë në një gjendje ankthi i dëshpërimi të thellë. Popullsia e qyteteve ishte e gjitha në rrugë. Prefekti i Beratit lajmëronte me telegram Tiranën: «Çrregullimet janë të mëdha. Vullnetarë ka mjaft, por nuk ka armë, nuk ka oficerë për t'i udhëhequr dhe nuk dimë se çfarë të bëjmë me ta».

Në pasditen e 6 prillit në qiellin e Tiranës u dukën aeroplanët e parë fashistë. Patriotët e zemëruar u grumbu-

lluan përpara ndërtesës së Ministrisë së Brendshme duke kërkuar me këmbëngulje armë. Në këto çaste këshilltari i A. Zogut, Mehmet Konica, iu drejtua demonstruesve me fjalët «Ç'do populli, armë? Armët nuk janë për popullin. Populli nuk duhet të interesohet. Qeveria e di detyrën... Populli duhet të shpërndahet patjetër». Por patriotët nuk u shpërndanë. Atëhere komandanti ixhandarmërisë, Shefki Shatku, me qëllim që ta largonte nga Ministria masën e zemëruar dhe ta qetësonte atë, e ftoi të grumbullohej përpara bashkisë, prej nga do të transmetonte «vendimet» e qeverisë. Por dredhia e komandantit të xhandarmërisë doli në shesh kur ai deklaroi se qeveria e dinte detyrën e saj, i kishte marrë të gjitha masat e nevojshme dhe se nga populli kërkohej «disiplinë». Po kështu u mashtruan edhe vullnetarët antifashistë në Elbasan. 80 nxënës të shkollës normale të qytetit, pasi kishin mundur të siguronin nga një pushkë e disa fishekë, prisnin, sipas premtimit të autoriteteve, që të vinin makinat për t'u nisur për Durrës. Por ato nuk u dukën fare dhe asnjeri nuk u kujdes për t'i drejtuar patriotët e rinj në vendin e caktuar. Edhe nisma që morën punëtorët patriotë shkodranë, të kryesuar nga inxhinieri Spiro Koleka, për të minuar urën e Baçallëkut, në mënyrë që të pengohej hyrja e trupave fashistë, në qytet, nuk pati sukses. Ura u çminua menjëherë nga agjentët fashistë.

Ushtria shqiptare, e cila për vite me radhë ndodhej nën drejtimin e ekspertëve fashistë, ishte paralizuar qëllimisht dhe ishte katandisur në një kufomë pa asnjë aftësi për të qëndruar.

Zemërimi kundër agresionit fashist përfshiu edhe shqiptarët jashtë atdheut. Në Kosovë dhjetëra mijë shqiptarë u bënë gati të rrëmbenin armët për t'i kapërcyer kufijtë dhe për t'u ardhur në ndihmë vëllezërve të tyre. Por ndërhyrja e qeverisë jugosllave, e cila mbylli kufijtë me Shqipërinë, e pengoi realizimin e kësaj ndërmarrjeje.

Në këto çaste të vështira populli shqiptar shpresonte se shtetet e tjera do ta ndihmonin atë në luftën kundër agresionit fashist. Popullsia e kryeqytetit dërgoi delegacione në legatat e huaja të akredituara në Tiranë për të kërkuar ndihmë, por pa asnjë rezultat.

Lëvizja popullore antifashiste, megjithëse mori përpjesëtime të gjëra, mbeti e paorganizuar dhe pa një udhëheqje të vetme. Në përgjithësi ajo mbajti qëndrim pritës, duke shpresuar se qeveria do ta pajiste popullin me armë dhe do të organizonte qëndresën. Komunistët duke qënë të përçarë e të paorganizuar nuk mundën t'ia rrëmbejnë armët regjimit reaksionar në mënyrë që t'i kthenin ato kundër tij

dhe fashizmit. Por Qeveria zogiste e sabotoi me qëllim organizimin e qëndresës. Zogu shpresonte deri në çastin e fundit për një marrëveshje me italianët, por të gjitha orvatjet e tij në këtë drejtim dështuan.

**Pushtimi fashist i Shqipërisë**

Në mëngjezin e 7 prillit 1939 trupat fashiste italiane, të kryesuara nga gjeneral A. Guconi, filluan sulmin e tyre të pabesë kundër Shqipërisë. Ato përbëheshin nga 2 divizione këmbësorësh, 4 regjimente bersalierësh, 3 batalione tankesh, 1 grup qerresh të shpejta të korracuara, nga batalioni special «San Marko», 2 batalione këmishëzinjsh, 1 regjiment granatierësh, 2 grupe të artilerisë së kalibrit të mesëm etj. dhe shoqëroheshin nga dy korracata, 7 kryqëzorë, dhjetëra torpedinierë e nëndetëse si dhe nga një flotë e madhe ajrore që nisej nga bazat e Italisë së Jugut. Trupat italiane arrinin në 35-40 000 vetë.



**Zbarkimi i trupave fashiste italiane në Durrës në 7 prill 1939**

Zbarkimi i trupave italiane ishte caktuar të bëhej njëkohësisht në Durrës, Vlorë, Sarandë e Shëngjin. Grupet përkatëse të operacionit do të drejtoheshin nga gjenerali Mese.

Pas bombardimeve të rrepta nga deti dhe nga ajri, forcat fashiste u orvatën të zbarkonin në Durrës. Por ato hasën në qëndresën e një grushti patriotësh shqiptarë, të cilët i detyruan fashistët të tërhiqeshin disa herë. Ato zbarkuan në skelë pas disa orë luftimesh dhe pasi u morën shpinën nga Currilat luftëtarëve shqiptarë. Në këto luftime ranë heroikisht kapteri i marinës Mujo Ulqinaku dhe patriotë të tjerë. Ushtria itliane u prit me pushkë edhe në Vlorë, Shëngjin, Lezhë dhe te Ura e Baçallëkut në Shkodër.

Ndërsa populli vazhdonte të kërkonte armë dhe përpiqej me ç'kishte, të pengonte marshimin e trupave fashiste, A. Zogu dhe klika e tij bënë përpjekjet e fundit për t'u marrë vesh me armikun që kishte shkelur vendin. Më 7 prill në mëngjez ata dërguan pranë A. Guconit në Durrës një delegacion për t'i kërkuar edhe një herë që pushtimi të legalizohej me anën e përfundimit të konventës ushtarake. Pasi dështoi kjo manevër e fundit. A. Zogu dhe klika e tij e kurorëzuan tradhtinë ndaj atdheut dhe popullit me ikjen e turpshme të tyre jashtë vendit.

Oficerët i kishin braktisur repartet ushtarake. Shumë deputetë dhe funksionarë të lartë të regjimit i drejtuan fshehurazi nga populli telegrame B. Musolinit, duke e ftuar të vinte sa më parë në Shqipëri, ndërsa ministri i oborrit mbretëror të A. Zogut Xh. Ypi i përshëndeti fashistët italianë «që e shpëtuan nga robëria e rëndë e gjakpirësit Zog».



Mujo Ulqinaku

Populli u dha përgjigjen e merituar edhe këtyre tradhtarëve të vendit. Në Elbasan nxënësit e shkollës normale arrestuan ministra që po iknin fshehurazi në Greqi. Në Gjirokastër u vra komandanti i xhandarmërisë kur u nis me flamur të bardhë për të pritur italianët.

Pasi thyen qëndresën në skelat, agresorët fashistë mundën të përparonin me shpejtësi brenda vendit. Më 8 prill

ata hynë në Tiranë, më 9 prill pushtuan Shkodrën e Gjirokastrën dhe të nesërmen pothuajse gjithë qendrat kryesore të vendit.

Pushtimi fashist i Shqipërisë ishte përfundimi logjik i politikës antikombëtare dhe antipopullore të A. Zogut, i servilizmit ndaj Italisë fashiste të klasave sunduese dhe i tradhtisë së lartë të tyre ndaj atdheut. Katastrofa kombëtare e 7 prillit tregoi qartë gjithë kalbësinë e regjimit të korruptuar zogist.

Por pushtimi fashist i Shqipërisë ishte njëkohësisht përfundimi logjik i politikës së «mosndërhyrjes» të «demokracive» të mëdha perëndimore, të cilat pranuan të sakrifikonin lirinë dhe pavarësinë e popujve të vegjël për të kënaqur oreksin e shteteve fashiste, në mënyrë që t'i drejtonin ato kundër kështjellës së socializmit, Bashkimit Sovjetik. Për këtë katastrofë mbanin përgjegjësi edhe qeveritë reaksionare të vendeve ballkanike të cilat me politikën e tyre dritëshkurtër e në dobi të fashizmit italian, i lanë Italisë fushë të lirë veprimi në Shqipëri e në Ballkan.

**Jehona ndërkombëtare e agresionit fashist kundër Shqipërisë**

Agresioni fashist kundër Shqipërisë ishte një nga ngjarjet më tragjike që, bashkë me popullin shqiptar, tronditi thellë edhe shqiptarët që ndodheshin larg atdheut. Ashtu sikurse shkruhej edhe në një trakt të lëshuar nga patriotët shqiptarë të Stambollit pas pushtimit të Shqipërisë, shqiptarëve në këto ditë të zeza «u pikonte zemra gjak», ata «vajtonin me kokë ulur» humbjen e lirisë dhe pavarësisë së vendit të tyre. Kolonitë shqiptare nëpër vendet e ndryshme të botës organizuan mitingje proteste kundër agresionit fashist. Nga mitingu i 16 prillit që u organizua prej shqiptarëve të Amerikës në një nga teatrot e mëdha të Bostonit, «Franklin Holl» dhe në të cilin morën pjesë rreth njëmijë shqiptarë e shumë të huaj, iu drejtuan telegrame proteste qeverive të Fuqive të Mëdha dhe Lidhjes së Kombeve. Në këto protesta ushtoi sidomos fuqishëm zëri i patriotit dhe personalitetit të shquar Fan S. Nolit i cili e përjetoi gjithë dhembje këtë ngjarje tragjike. Shqiptarët e Argjentinës, të mbledhur në miting në Buenos Aires, protestuan energjikisht kundër pushtimit të Shqipërisë dhe kërkuan dënimin e agresorëve.

Vala e zemërimit dhe e protestave përfshiu edhe kolonitë shqiptare të Francës. Në telegramet që ato u drejtuan

Fuqive të Mëdha jo vetëm që dënonin sulmin fashist kundër atdheut të tyre, por kërkonin edhe ndihmë e përkrahje «për ta shpëtuar Shqipërinë» nga kjo gjendje. Në mitingun e gjerë që u organizua në sallën «Vagram» në Paris, përpara shqiptarëve që ishin mbledhur aty për të ngritur zërin e protestës, ushtuan fjalët e Zhysten Godarit, (Justin Godard), mikut të Shqipërisë, i cili e cilësoi agresionin fashist si një shkelje brutale të së drejtës ndërkombëtare dhe deklaroi se e «ardhmja i përket përsëri Shqipërisë».

Manifestime patriotike të shqiptarëve u organizuan gjithashtu në Lion, Grenoblë, Sent-Etien etj.

Gjithë opinioni publik përparimtar e dënoi me ashpërsi agresionin italian kundër Shqipërisë. Populli dhe Partia Komuniste e Bashkimit Sovjetik qenë të parët që e ngritën zërin e tyre dhe e dënuan botërisht pushtimin e Shqipërisë nga Italia. Shtypi sovjetik e cilësonte atë si një «akt të ri agresioni fashist në Evropë» dhe vuri në dukje rrezikun e «zgjerimit të agresionit fashist në Ballkan». Gazeta «Pravda», duke shprehur simpatinë e thellë për popullin shqiptar, demaskonte ashpër politikën e «pajtimit» të fuqive perëndimore, që ishte faktor kryesor i nxitjes së agresionit kundër Shqipërisë. Shtypi sovjetik i paralajmëronte vendet e tjera të Ballkanit, fqinje të Shqipërisë, mbi pasojat që do të sillte patjetër për ato vetë pushtimi i Shqipërisë nga Italia fashiste. «Puna sigurisht nuk është vetëm te Shqipëria — pushtimi i Shqipërisë krijon rrezik për Jugosllavinë. . ., krijon rrezik për Greqinë», shkruante ato ditë gazeta «Pravda».

Agresioni fashist kundër Shqipërisë u kundërshtua edhe nga populli italian. Partia Komuniste Italiane në thirrjen që i drejtonte pas 7 prillit popullit të saj jo vetëm që e dënonte me zemërim këtë akt të turpshëm të imperializmit italian, por i ftonte masat punonjëse të Italisë të luftonin kundër krimit të ri të qeverisë italiane, për largimin e trupave italiane nga Shqipëria. Në thirrje ndër të tjera, thuhej: «Qeveria fashiste ka kryer një krim të ri. Agresioni prej banditësh kundër Shqipërisë së vogël është një krim kundër paqes dhe kundër njerëzimit. Agresori i popullit shqiptar është shtypësi i popullit italian».

Detyrën internacionaliste kundrejt popullit shqiptar, në ato çaste të vështira për Shqipërinë, e kryen me nder edhe mjaft parti të tjera komuniste dhe reparte të klasës puntëore ndërkombëtare që ngritën zërin e tyre gjithë zemërim kundër agresionit italian. Partia Komuniste Angleze më 8 prill, menjëherë pas botimit të lajmit mbi zbarkimin e trupave italiane në Shqipëri, nëpërmjet udhëheqësit të

saj Harry Polit, në shenjë proteste për tradhtinë e kryer nga ana e qeverisë angleze ndaj Shqipërisë së vogël, kërkoi dorëheqjen e qeverisë së Çemberlenit. Një ditë më vonë, konferenca e Bashkimit Kombëtar të nëpunësve shtetërore që u mbajt në Skarboro, miratoi një rezolutë në të cilën dënohej me ashpërsinë më të madhe pushtimi i Shqipërisë dhe kërkohej anulimi i menjëhershëm i marrëveshjes anglo-italiane të 1938-ës. Rezoluta të tilla proteste u aprovuan edhe në mbledhje e konferenca të tjera të sindikatave angleze. Ndër to një vend të rëndësishëm zinte protesta e komitetit ekzekutiv të Federatës Kombëtare të minatorëve, e cila shprehte zemërimin e thellë të masave të gjera të minatorëve anglezë për sulmin e Italisë kundër Shqipërisë.

Edhe Partia Komuniste Franceze dënoi në të njëjtën kohë si agresorin e popullit shqiptar ashtu edhe qeverinë franceze, që lejoi të kryhej një agresion i tillë. Në një mbledhje të punëtorëve në veri të Francës, u krahasuan veprimet banditeske të B. Musolinit kundër Shqipërisë me ato të A. Hitlerit kundër popujve të tjerë.

Sulmi fashist kundër një vendi të vogël, siç ishte Shqipëria, pati jehonë të gjerë veçanërisht në vendet arabe, që vuanin nën shtypjen imperialiste. Demonstrata të gjera popullore kundër agresionit fashist dhe në dobi të popullit shqiptar u zhvilluan në Algjeri, Siri etj.

Në Perëndim agresioni fashist kundër Shqipërisë, ndonëse u dënua nga opinioni publik përparimtar i botës, kaloi gati pa u vënë re nga qarqet qeveritare. Lidhja e Kombeve, e cila ndodhej nën ndikimin e plotë të fuqive perëndimore, nuk e ngriti zërin fare në lidhje me pushtimin e një anëtari të saj, Shqipërisë, megjithëse ajo ishte një shkelje e hapur e vetë statutit të organizatës.

Qeveria e Londrës u kufizua vetëm me sqarimin e «qëllimeve të Musolinit». Deklaratat zyrtare të saj, sipas të cilave ajo nuk kishte dijeni mbi përgatitjet e agresionit italian, kishin për qëllim ta nxisnin më tepër këtë agresion. Në të vërtetë, kryeministri anglez Çemberlen i kishte deklaruar ambasadorit amerikan në Londër, Kenedi se Anglia nuk kishte ndërmend ta pengonte Italinë të pushtonte Shqipërinë. Kur opinioni publik anglez u indinjua nga veprimi banditesk i imperializmit italian në Shqipëri dhe nga qëndrimi tolerues i qeverisë, Londra, për të qetësuar opinionin publik, u detyrua të kërkonte sigurime nga Roma se aksioni italian do të kufizohej vetëm në Shqipëri dhe nuk do të kishte synime kundrejt Greqisë. Më 13 prill Çemberleni deklaronte më në fund në Dhomën e Komuneve se pushtimi i Shqipërisë ishte një fakt i kryer.

Jo më pak tolerues dhe nxitës për veprimet e agresorit fashist ishte qëndrimi i qeverisë amerikane. Shtetet e Bashkuara të Amerikës e dinin prej kohësh që po përgatitej pushtimi i Shqipërisë. Sekretari i atëhershëm i shtetit amerikan, Kordell Hell (Cordell Hull) shkruante në atë kohë: «Gjatë disa javëve ne kemi marrë nga Roma, Beogradi, Tirana, Parisi dhe Londra kablograme që flisnin për synimet kriminale të Musolinit ndaj Shqipërisë». Megjithatë, qeveria e SHBA nuk bëri asgjë për të mënjanuar agresionin. Ajo, ashtu sikurse edhe qeveria angleze, u kufizua vetëm me mbledhjen e informatave rreth ngjarjeve të Shqipërisë.

Edhe shtetet fqinje mbajtën një qëndrim mospërfillës, ndonëse agresioni italian në Shqipëri shënonte etapën e parë të një agresioni më të gjerë të fashizmit italian në Ballkan. Dy javë pas pushtimit të Shqipërisë, ministri i Jashtëm jugosllav, Markoviç i deklaronte G. Çianos në Venecie se qeveria e tij e quante pushtimin e Shqipërisë si një fakt të kryer dhe ishte e kënaqur nga vendimi i Italisë për të mos grumbulluar forca ushtarake në kufirin shqiptaro-jugosllav. Qeveria italiane, nga ana tjetër, për të qetësuar disa qarqe shoviniste jugoslllave që kishin kërkuar «kompensime», nxitoi të jepte sigurime se Roma gjoja ishte e «çinteresuar për pakicat shqiptare të Kosovës».

Agresionin italian kundër Shqipërisë në mënyrë të heshtur e miratoi edhe qeveria greke. Megjithëse pushtimi i Shqipërisë përbënte një rrezik të drejtpërdrejtë për Greqinë, gjë që e kishte shqetësuar pa masë popullin grek, kryetari i qeverisë greke, Metaksas, në përgjigje të premtimeve të dhëna nga B. Musolini se Italia do të respektonte tërësinë tokësore të Greqisë, i shkruante G. Çianos më 11 prill se gjoja asgjë nuk mund të prishte «miqësinë tradicionale midis dy vendeve».

Një rol të shëmtuar në pushtimin e Shqipërisë luajti edhe Vatikani i cili përkrahte prej kohësh me të gjitha mjetet planet ekspansioniste të Italisë dhe vuri në lëvizje klerin katolik të Shqipërisë për t'i përgatitur truallin pushtimit fashist të vendit. Agjentura e Vatikanit në Shqipëri, kleri katolik, i luajti të gjithë gurët dhe i dha Italisë fashiste një ndihmë të gjithanshme për kryerjen e agresionit. Në çastin kur ushtritë e B. Musolinit shkelën tokën shqiptare, Papa Piu XII, si gjithnjë, i «bekoi» ato për misionin «çlirimtar» të tyre. Në ditët e pushtimit të Shqipërisë, nga shumë vende të botës, Vatikanit, i erdhën telegrame, me anën e të cilave kërkohej të protestohej

kundër agresionit kriminal të kryer nga Italia fashiste, por në atë kohë Papa e pa më të arsyeshme «të lutej për paqen» se sa të merrte nën mbrojtje popullin shqiptar.

Vetëm qeveria sovjetike e dënoi zyrtarisht agresionin fashist kundër Shqipërisë dhe politikën «pajtuese» të fuqive perëndimore. Në deklaratën qeveritare që u bë në mars të vitit 1940 në sesionin e Sovjetit Suprem të BRSS, thuhej: «...As qeveria angleze, as qeveria franceze, as Shtetet e Bashkuara të Amerikës, as Lidhja e Kombeve, që humbi çdo autoritet, për shkak se imperialistët anglo-francezë e kanë bërë çiflig të tyre, nuk u bënë merak fare në këtë rast. Këta «mbrojtës» të popujve të vegjël, këta «luftëtarë» për të drejtat e anëtarëve të Lidhjes së Kombeve, 12 muaj me radhë as që guxuan ta shtronin për diskutim në Lidhjen e Kombeve çështjen e pushtimit të Shqipërisë nga Italia. Bile në fakt ata e sanksionuan këtë pushtim».

# KREU VIII

## ZHVILLIMI I KULTURËS NË VITET 1912-1939

Me Shpalljen e Pavarësisë nisi një etapë e re edhe në zhvillimin kulturor të vendit. Kushtet që u krijuan pas zhdukjes së robërisë osmane, i dhanë shtytje të ndjeshme përparimit të kulturës brenda vendit. Një varg aktivistësh të lëvizjes patriotike, mësues, gazetarë, shkrimtarë etj., të cilët deri atëherë kishin qenë të shtrënguar nga administrata turke të punonin jashtë, u kthyen në atdhe dhe së bashku me intelektualët e tjerë patriotë demokratë, zhvilluan një veprimtari të dobishme në lëmin e arsimit, të shtypit, të letërsisë dhe të arteve.

Ndryshe nga periudha e mëparshme kur zhvillimi i kulturës u përcaktua kryesisht nga interesat dhe qëllimet e lëvizjes për çlirimin kombëtar, pas këputjes së verigave të zgjedhës së huaj, sidomos në vitet 20-30, në zhvillimin kulturor ndikuan proceset e brendshme politike, ekonomike dhe shoqërore e, në mënyrë të veçantë, forcimi i lëvizjes demokratike antifeudale me të cilën lidhen një varg arritjesh në lëmin e kulturës kombëtare.

### 1. KULTURA POPULLORE

**Ndryshime në mënyrën e jetesës së popullsisë**

Deri në fund të sundimit osman, një varg qytetesh kryesore të vendit, në pamjen e tyre të jashtme ruanin ende tipare të qyteteve feudale mesjetare. Pas shpalljes së pavarësisë si pasojë e gjallërimit ndonëse të

ngadalshëm të jetës ekonomike e kulturore filloi të ndryshonte edhe pamja e qyteteve. Ndërtimet e reja u larguan gjithnjë e më shumë nga tradita. Borgjezia qytetare nisi të ndërtonte shtëpi të reja kryesisht me dy-tri kate, me hyrje të zbukuruara shpeshherë me shtylla guri me kapitele të gdhendura me mjeshtëri. Krahas kësaj, u ndërtuan edhe dyqane të tipit të ri, me vitrina të mëdha për ekspozim mallrash. Ndryshe nga e kaluara, kur formonin një grup më vete si lagje e qytetit, tani ato ndërtohen kudo sidomos në rrugët e tij kryesore. Qytetet u pajisën me lokale publike, si klube, kafene, restorante, hotele, kinema etj. Në vitin 1927 salla kinemaje kishte në Durrës, Korçë, Shkodër, Tiranë, Vlorë. Aty-këtu u hapën edhe lulishte publike, ndonjëherë të zbukuruara edhe me vepra skulpturore. Rreth viteve 30, në shumë qytete, për nevojat e industrisë e, më pas, edhe për ndriçimin e shtëpive e të rrugëve u ngritën centrale elektrike.

Me gjithë rëndësinë e tyre, ndërtimet e reja nuk ia ndryshuan rrënjësisht pamjen qyteteve. Ato u bënë kryesisht në qendër ose në rrugët ku banonin klasat e pasura. Pjesa më e madhe e popullsisë vazhdoi të jetonte në lagjet e varfra, të cilat ruanin ende pamjen e tyre të vjetër. Madje, deri në fund të viteve 30, edhe në qytetet më të zhvilluara, kishte rrugë të pasistemuara, me rrjet primitiv ujësjellësi dhe kanalizimi. Banorët e lagjeve të jashtme të disa qyteteve merreshin me bujqësi e blegtori, të cilat deri vonë ishin për ta veprimtari ndihmëse. Veç kësaj ritmet e ndryshimeve nuk ishin të njollojta në të gjitha qytetet. Elementet e reja u përhapën më shpejt në Korçë, Durrës e në ndonjë qytet tjetër dhe më pak në Shkodër, Berat, Gjirokastër etj. ku këto elemente ndërthureshin me mbeturinat e së kaluarës.

Ndryshime pësoi edhe mënyra e veshjes dhe e jetesës në shtresat e ndryshme të popullsisë. Së vjetrës ia zuri vendin dalngadalë moda dhe format e organizimit të jetës shoqërore të sjella nga Evropa Perëndimore. Kësaj i dhanë dorë edhe rrethanat politike. Mënyra e jetesës dhe e të veshurit që kishte përhapur pushtuesi osman, shihej nga opinioni i përparuar publik si shenjë e hapur konservatorizmi. Pas vitit 1912 rrobat e reja të sjella nga Perëndimi visheshin radhazi në Korçë; ato hynë pothuajse në të njëjtën kohë edhe në Durrës, Vlorë e Gjirokastër dhe më pas, ndonëse me ca vështirësi edhe në Shkodër, Tiranë dhe Elbasan. Krahas elementeve të reja u ruajtën ato tradicionale; nga kjo pikëpamje jeta e qyteteve paraqiste një kuadër shumëngjyrësh, sepse shtresa të gjera të popullsisë vazhduan të mbanin veshjen e mëparshme (brekushe, tirq, benevrekë,

çitjane etj.). Jeta e popullsisë qytetare doli ngadalë nga kuadri i ngushtë familjar që e karakterizonte në periudhën e mëparshme. Me rritjen e institucioneve publike u gjallërua jeta shoqërore sidomos në radhët e të rinjve.

Por në qytete nuk banonte veçse 12 për qind e numrit të përgjithshëm të popullsisë së vendit. Kështu që ndryshimet e reja prekën vetëm një pjesë të saj. Fshatarët që përbënin shumicën dërrmuese të popullsisë, dergjeshin në prapambetje. Kushtet e tyre të banimit ishin primitive. Banesa fshatare e kësaj periudhe, ndërtuar sipas kushteve lokale me gurë, dru, baltë ose kashtë, në shumë krahina kishte vetëm një të ndarë pa oxhak. Ndriçimi ishte i pamjaftueshëm për shkak se dritaret ishin tepër të vogla. Për ndriçim natën përdorej pisha ose kandili. Kishte raste, që familjet e varfra të flinin bashkë me kafshët, prej të cilave i ndante vetëm një gardh. Një pamje të mjeruar kishin gjithashtu edhe kasollet e ndërtuara me gardh e baltë, ku banonin bujqit çifçinj të shumë zonave fushore (Myzeqe, Vurg), të cilët nuk kishin të drejtë të ndërtonin shtëpi. Në kushte më të mira rronin fshatarët e shkëputur nga tretaria sidomos ata që kishin toka të vetat të mjaftueshme. Shtëpitë e tyre ishin me disa të ndara, ku nuk mungonte edhe dhoma për miqtë.

Ushqimi i pjesës më të madhe të fshatarëve ishte i varfër dhe i njëllojshëm. Në shumë zona përdorej rëndom bukë misri me gjizë të kripur. Mjaft keq ushqeheshin malësorët.

Deri në vitin 1912 pothuajse të gjithë fshatarët vazhdonin të mbanin veshjet lokale, të përgatitura pjesërisht brenda ekonomisë shtëpiake, sipas prerjeve tradicionale dhe pjesërisht tek mjeshtrat profesionistë. Në periudhën e mëpastajme fustanella për burra, që vishej pothuaj në pjesën më të madhe të vendit, filloi të zëvendësohej me tipe të tjera veshjesh popullore, sidomos me tirqet ose me brekushet e murme. Dalngadalë doli nga përdorimi edhe veshja e burrave me xhokë shajaku e me këmishë të gjatë nën të. Ndryshime të rëndësishme në veshjet popullore ngjanë sidomos pas Luftës së Parë Botërore, kur një pjesë e mirë e krahinave të Shqipërisë së Jugut i lanë krejtësisht veshjet e tyre tradicionale, duke i zëvendësuar me prerje të reja ose duke i ndryshuar në përshtatje me mundësitë që jepte tregu në atë kohë. Në një varg fshatrash në afërsi të qyteteve të zhvilluara, sidomos pas vitit 1925, në familjet e pasura fshatare depërtoi veshja qytetare, si për burra ashtu edhe për gra. Bashkë me të hyri edhe mënyra e jetesës qytetare.

Një rol të rëndësishëm në ndryshimet e jetesës në fshat luajtën edhe kurbetçinjtë. Fshatarët që lëviznin nga një rreth në tjetrin, nga fshati në qytet e anasjelltas ose që shkonin jashtë shtetit, u bënë një faktor i rëndësishëm i ndryshimeve që ngjanë në jetën e fshatit shqiptar. Duke sjellë me vete kur ktheheshin në fshat mënyrën e jetesës, mentalitetin dhe shijet e qytetit, ata i dhanë dorë zhvillimit shoqëror të tij.

Ndikimi i qytetit mbi fshatin nuk ka qenë i njëllojtë në të gjitha krahinat e vendit. Ai varej kryesisht nga niveli i zhvillimit të marrëdhënieve kapitaliste në qytet, nga vetë gjendja ekonomike e fshatit, nga dendësia e lidhjeve midis tyre etj. Shtresat demokratike e ndjenin nevojën e përdorimit të formave të përparuara të organizimit të jetës, por regjimi në fuqi pengonte përparimin shoqëror dhe kulturor të vendit. Edhe ndonjë masë që u mor nga qeveritë reaksionare, si urdhëresa për heqjen e perçes dhe të çarçafit, pati karakter demagogjik dhe për këtë arsye nuk u zbatua asnjëherë në mënyrë të plotë.

**Folklori**

Ashtu si edhe në të kaluarën, folklori vijon të jetë edhe në këtë periudhë sferë e rëndësishme e jetës shpirtërore të masave dhe faktor kulturor aktiv.

Në përgjithësi folklorin e viteve 1912-1939 e karakterizuan dy prirje themelore: nga njëra anë trajtimi i motivit patriotik tradicional që gjeti shprehjen e tij në këngët e luftërave kundër qëllimeve aneksioniste të shovinistëve fqinjë, në këngët kundër pushtimit austro-hungarez dhe, sidomos, në ciklin shumë të pasur të këngëve të Luftës së Vlorës, dhe, nga ana tjetër, thellimi i mëtejshëm i atyre elementëve shoqërorë, që kishin gjetur pasqyrim në krijimet e mëparshme folklorike.

Pasuri me vlerë e thesarit artistik të kësaj periudhe janë këngët e Luftës së Vlorës, në të cilat vihet në pah fryma e lartë patriotike e shqiptarëve, vendosmëria e tyre për të çliruar atdheun dhe demaskohet tradhtia e krerëve feudalë, të cilët, për të ruajtur interesat dhe privilegjet e tyre, u bënë tok me pushtuesit italianë. Këngët historike lartësojnë gjestet e luftëtarëve popullorë Selam Musait, Kanan Mazes, Sali Muratit, Zigur Lelos e të dhjetëra trimave të tjerë të shquar në këtë luftë:

*Ç'u nise nga Drashovica,*
*o Selam o lule,*

*me treqind e ca komita,*
*bëre poshtë nga Babica,*
*e zure topin nga gryka.*

Dukuri karakteristike e folklorit të kësaj periudhe është se në të për herë e më shumë gjejnë pasqyrim kushtet e jetës së rëndë të masave të popullit, kritika kundër klasave të pasura dhe administratës reaksionare, aspirata për një jetë të lumtur. Ndjenjat e protestës kundër bejlerëve çifligarë u shprehën në këngët për lëvizjen e fshatarësisë së Shqipërisë së Mesme më 1914-1915, për revoltën kundër pronarëve të Delvinës etj. Një varg këngësh historike sjellin jehonën e ngjarjeve të viteve 1921-1924 dhe tregojnë se idetë demokratike filluan të tërhiqnin vëmendjen e rapsodëve popullorë dhe t'i frymëzonin në krijimet e tyre. Synimet e masave popullore për liri dhe drejtësi shoqërore, urrejtja kundër forcave të vjetra shoqërore, lartësimi i figurave të shquara të lëvizjes demokratike, si të Avni Rustemit, Bajram Currit etj., janë temat kryesore të këtyre këngëve.

Me thellimin e shtypjes shoqërore dhe ashpërsimin e luftës së klasave morën përhapje sidomos gjinitë satirike. Në mjediset popullore filluan të qarkullonin tregime anekdotike dhe këngë satirike me të cilat demaskoheshin injoranca dhe prepotenca e njerëzve të oborrit të Zogut e të organeve të larta shtetërore, e kryepleqve, xhandarëve, tagrambledhësve etj. Kënga «Kët pari na e mbloftë gazepi» jep një kuadër të gjallë të gjendjes në të cilën e kishin katandisur vendin klasat reaksionare. Në shumë këngë shpërthen dufi i hakmarrjes popullore, synimi i vegjëlisë «për t'i vënë në batare» të gjithë ata që shfrytëzonin dhe merrnin nëpër këmbë interesat e saj jetike. Një varg këngësh flasin për mjerimin e madh në të cilin ishte kredhur punëtoria, për kushtet e rënda në të cilat ajo rronte dhe punonte. Të tilla janë këngët e grevës së punëtorëve të Kuçovës (1936), këngët që tregojnë për shfrytëzimin e punëtorëve shqiptarë dhe të pasurive të vendit nga shoqëritë koncesionare italiane. Sado në numër të kufizuar, këto këngë paraqesin elementet e para të zgjimit të ndërgjegjes së klasës punëtore, fillimin e kontakteve të folklorit tonë me idetë komuniste. Pati edhe ndonjë këngë, siç është ajo për Halim Xhelon në të cilën i këndohet luftës së komunistëve të parë për çlirimin e vegjëlisë.

## 2. KRIJIMTARIA LETRARE-ARTISTIKE

**Letërsia** Fusha e veprimtarisë kulturore që shënoi arritje të rëndësishme në vitet 1912-1939 është letërsia. Deri në fillim të viteve 20 në letërsi mbisundoi tematike patriotike, gjë që shpjegohet me rrethanat historike e shoqërore në të cilat jetoi vendi pas Shpalljes së Pavarësisë. Duke iu përgjigjur kërkesave të kohës, shkrimtarët patriotë lartësonin dashurinë për atdheun, grishnin për luftë në mbrojtje të lirisë e të pavarësisë së vendit, demaskonin armiqtë e Shqipërisë. Karakteristikë për këtë fazë të letërsisë shqiptare ishte krijimtaria e Foqion Postolit (1889-1927), i cili u bë i njohur në rrethet e gjera të lexuesve sidomos me romanin «Lulja e kujtimit» dhe «Për mbrojtjen e atdheut», që trajtuan ngjarjet që lidheshin me luftën e çetave të armatosura të patriotëve në vitet 1906-1907. Rëndësia e këtyre veprave të Postolit është se në to autori pohoi popullin si forcën kryesore të luftës për çlirimin kombëtar. Autor tjetër i kësaj periudhe është Milto S. Gurra (1884-1972), i cili pasqyroi me një notë të theksuar ngashëryese dramën e dhimbshme të kurbetçinjve e të familjeve të tyre, jetën plot mjerim të vegjëlisë.

Vitet 20-30 shënojnë një periudhë të re në zhvillimin e letërsisë shqiptare, e cila përputhet me luftën e shtresave demokratike për vendosjen e një regjimi politiko-shoqëror të përparuar kundër bejlerëve çifligarë dhe forcave të tjera reaksionare. Me këtë janë të lidhura një varg tiparesh të reja të procesit historiko-letrar, si problematika shoqërore, fryma kritike ndaj realitetit politik e shoqëror të kohës, thellimi i realizmit etj., të cilat dëshmojnë për lindjen e letërsisë përparimtare. Shkrimtarë përparimtare, si Noli, Asdreni etj., shprehën në veprat e tyre pakënaqësinë e masave popullore ndaj zgjedhës klasore të bejlerëve dhe aspiratën e tyre për drejtësi shoqërore, fshikulluan forcat e vjetra shoqërore. Hovi i lëvizjes demokratike në gjysmën e parë të viteve 20 i thelloi motivet shoqërore e frymën kritike të krijimtarisë së Asdrenit, i cili në këto vite shkroi disa nga veprat e tij më të mira, që shquhen nga problematika e mprehtë politike dhe nga forca demaskuese. Meritë e veprave «Burri i dheut» (1920), «Luftari lypës» (1922), është se në to poeti i bëri jehonë zhgënjimit të përgjithshëm në shtetin e pavarur shqiptar, frenat e të cilit i morën në dorë politikanët

reaksionarë, shprehu protestën pasive të bujqve ndaj shtypjes së egër të bejlerëve. Në një varg krijimesh të tjera, si «Hymni i festes» (1922), «Republika shqiptare» (1925), «Trashëgimi» (1924-1935) etj. Asdreni demaskoi me duf arbitraritetin që mbretëronte në vend, moskokëçarjen për hallet e popullit, amullinë e përgjithshme etj., të cilat ishin pasoja të politikës së sundimtarëve reaksionarë. Por qëndrimi kritik ndaj realitetit politik e shoqëror të kohës gërshetohet me motivet e dëshpërimit e të pesimizmit, të cilat ishin pasqyrimi i demokratizmit spontan dhe të zhgënjimit të thellë të poetit në rezultatet e përpjekjeve të patriotëve dhe të masave popullore për sigurimin e lirisë së atdheut.

Në gjysmën e dytë të viteve 20 letërsia përparimtare u përfaqësua prej Fan. S. Nolit, një nga figurat më të shquara të kulturës përparimtare shqiptare. Noli nisi të shkruante në fillim të shekullit, por krijimtaria e tij letrare lulëzoi në gjysmën e dytë të viteve 20. Veprat e tij poetike janë të lidhura ngushtë me veprimtarinë që ai zhvilloi si aktivist politik dhe publicist demokrat. Lirika e tij politike përbënte një faqe të re në poezinë shqiptare. Demaskimi i bejlerëve dhe i borgjezisë reaksionare si forcë thellësisht antikombëtare dhe antipopullore, që e kishte çuar vendin në greminë, gjeti mishërim të gjallë në vjershat «Krishti me kamçikun», «Marshi i Krishtit», «Marshi i Barabbajt» etj., të cilat shquhen nga mendimi i mprehtë politik dhe forca e veçantë emocionale. Figura dhe situatat biblike shërbyen në këto vjersha si mjete artistike për të zbuluar me qartësi thelbin obskurantist e reaksionar të sundimtarëve. Një portret të mprehtë e të goditur satirik të krerëve të regjimit antipopullor dhe të kalemxhinjve që u shërbenin atyre me servilizëm, Noli e vizatoi drejtpërdrejtë e me figura shprehëse në vjershën «Kënga e Salep Sulltanit» në të cilin sundimtarët reaksionarë u fshikulluan si pjellë të një mjedisi anadollak e obskurantist.

Krahas vjershave satirike, Noli shkroi edhe një varg krijimesh të përshkruara nga patosi i luftës për çlirimin e vegjëlisë dhe nga optimizmi në ngadhnjimin e pashmangshëm mbi armiqtë. Ky entuziazëm dhe hov ndjenjash i bashkon krijimet «Hymn i flamurit» (1926), «Shpell' e Dragobisë» (1925) dhe «Syrgjyn-vdekur» (1926), të cilat ia frymëzoi poetit lufta burrërore e forcave demokratike kundër reaksionit të brendshëm. Për Nolin flamuri kombëtar nuk ishte vetëm shenjë e gjallërisë dhe e frymës së pamposhtur të popullit shqiptar nëpër shekuj, por edhe shpresë për të fituar në luftërat e reja për çlirimin e

vegjëlisë. Në «elegjitë» Noli u ngriti monument poetik të madhërishëm dy prej udhëheqësve të shquar të lëvizjes demokratike antifeudale, lartësoi cilësitë e shquara të tyre prej luftëtarësh të vendosur dhe të patrembur për çështjen e popullit dhe të atdheut, frymën e lartë të sakrificës dhe të vetëmohimit, shprehu dëshirën e flaktë për ta parë vendin me të vërtetë të lirë dhe të përparuar dhe urrejtjen ndaj të gjithë armiqve të Shqipërisë.

Vend të rëndësishëm jo vetëm në poezinë e Nolit, por në të gjithë lirikën tonë qytetare zenë vjershat e njohura «Anës lumenjve» dhe «Rent, or Marothonomak», të cilat u shkrojtën nën ndikimin e ideve më të përparuara politike që përqafoi poeti në fund të viteve 20. Elementi artistik, në parim i ri, që solli Noli, është motivi i revolucionit popullor, i cili në letërsinë shqiptare kumboi për herë të parë në këto poezi. Për poetin e pasuruar me përvojë të re politike, rruga e shpëtimit të popullit e të vendit nga zgjedha e rëndë e klikës reaksionare të Zogut e të njerëzve të tij, ishte kryengritja e armatosur, të cilën e mendonte si revolucion të vetë masave të shtypura dhe të shfrytëzuara, të punëtorëve dhe të fshatarëve, të cilëve iu drejtua me grishje të zjarrtë për të ngritur krye kundër shtypësve të tyre mizorë:

*Ngrehuni dhe bjeruni,*
*korrini dhe shtypini,*
*katundar' e punëtorë*
*që nga Shkodra gjer në Vlorë.*

Noli e pasuroi kulturën shqiptare me përkthimet mjeshtërore të një vargu kryeveprash të letërsisë përparimtare botërore, si tragjeditë «Jul Cezar», «Othello», «Hamleti» e «Makbethi» të Shekspirit, romani i njohur «Don Kishoti i Mançes» i M. Servantesit, dramat «Armiku i popullit» dhe «Ingra e Ostrotiti» të H. Ibsenit, «Rubairat» e O. Kajamit etj., të cilat luajtën një rol të rëndësishëm në edukimin e lexuesve të kohës me ide përparimtare dhe frymën e mospajtimit me regjimin antipopullor.

Hovi që nisi të marrë lëvizja demokratike nga mesi i viteve 30 i frymëzoi shkrimtarët e rinj përparimtarë si N. Bulkën, Migjenin, H. Stërmillin, etj., të shkruajnë vepra letrare, në të cilat realiteti çifligaro-borgjez gjeti një pasqyrim të mprehtë demaskues; krahas problematikës së rëndësishme shoqërore, realizmi i thellë ishte tipar tjetër karakteristik i krijimtarisë së autorëve të letërsisë demokratike në fazën e re në të cilën ajo hyri në këtë kohë.

Në zhvillimin e letërsisë përparimtare rol të rëndësishëm luajti Migjeni (Millosh Gjergj Nikolla, 1911-1938), poet dhe prozator i talentuar. Migjenin e indinjonte thellë padrejtësia shoqërore dhe qëndrimi çnjerëzor i shoqërisë ndaj skamnoreve. Në skicat e poezitë kushtuar pasqyrimit të jetës së popullit, zbulohet gjendja tragjike e masave të shtypura dhe të shfrytëzuara të qytetit dhe të fshatit, mjerimi i madh dhe mungesat e shumta me të cilat ishte mbushur jeta e tyre, përpjekjet e dëshpëruara e të pashpresa që bënin ata për të mos shkarë në humnerën e jetës («Moll' e ndalueme», «Baladë qytetëse», «Bukën tonë të përditshme falna sot», «Bukuria që vret», «Qershijat» etj.)



Millosh Gjergj Nikolla — Migjeni

Në veprën e tij më të shquar «Poema e mjerimit», Migjeni përshkroi një pamje të gjallë dhe të ngjeshur realiste të jetës së vegjëlisë nën monarkinë çifligare-borgjeze, tregoi kontrastin midis të pasurve e njerëzve të varfër e të pafat dhe rrojtjen e zymtë të popullit:

*Kafshatë që s'kapërdihet asht, or vlla, mjerimi,*
*kafshatë që të mbetë në fyt dhe të ze trishtimi,*
*kur shef ftyra të zbeta dhe syt të jeshilta*
*që të shikojnë si hije dhe shtrijnë duert' e mpita*
*edhe ashtu të shtrim' mbrapa teje mbesin*
*të tanë jetën e vet derisa vdesin.*

Simpatia e sinqertë për vegjëlinë është e lidhur ngushtë në krijimtarinë e Migjenit me demaskimin e marrëdhënieve shoqërore ekzistuese, në mënyrë të veçantë të indiferentizmit të sundimtarëve ndaj varfërisë së madhe në të cilën ishte kredhur vendi. Një urrejtje të thellë Migjeni ushqente ndaj fesë dhe artit reaksionar, që bënin çmos për të shuar pakënaqësinë e masave («Kënga skandaloze», «Në kishë», «Programi i një reviste» etj.).



Nonda Bulka

Rëndësia e krijimeve letrare të Migjenit është se nxori në dritë me realizëm të fuqishëm e të pamëshirshëm atë gjendje ku masat e varfëra nuk gëzonin asnjë të drejtë dhe përmes kësaj zgjoi ndërgjegjën shoqërore për këtë gjendje, duke forcuar kështu pakënaqësinë e përgjithshme e duke i çuar lexuesit në përfundimin për nevojën e ndryshimit të gjendjes ekzistuese. Migjeni ishte një shkrimtar origjinal dhe novator i guximshëm. Për stilin e tij ishin karakteristikë paraqitja lakuriq e anëve negative të jetës, përdorimi i imtësive shumë shprehëse, që zbulojnë thelbin e dukurisë, prirje për të depërtuar në psikologjinë e personazheve, ironia e hollë dhe sarkazma therrëse, thjeshtësia e rrëfimit.

Në vitet 30 bëri emër edhe Nonda Bulka (1908-1972), autor skicash dhe fejtonesh të mprehta satirike, në të cilat stigmatizoheshin funksionarët e lartë të shtetit çifligaro--borgjez, ministrat, deputetët, «baballarët e kombit», që i kishin shërbyer me besnikëri çdo të huaji kundër Shqipërisë, kritikohej ashpër moskokëçarja e aparatit shtetëror ndaj halleve të popullit, qëndrimi antipatriotik dhe obskurantizmi i klerit katolik, fshikullohej konservatorizmi në jetën familjare dhe shoqërore («Karnavalet», «Intervistë me shën Pjetrin», «Kujtime tragjikomike» etj.).

Autor tjetër përparimtar i viteve 30 ishte edhe Haki Stërmilli (1895-1953), i cili shkroi drama me temë patriotike dhe romanin «Sikur t'isha djalë», që pati mjaft sukses te lexuesi i kohës. Kritika e zakoneve prapanike dhe e despotizmit në jetën familjare, mbrojtja e zjarrtë e të drejtave të gruas, fryma humane — i bënin jehonë luftës së shtresave demokratike kundër regjimit obskurantist dhe reaksionar të Zogut.

Në tregimet e tij plot gjallëri dhe natyrshmëri karakteristike për rrëfimin popullor, të cilat i përmblodhi në librin

«Netë shqiptare» plot kolorit e me gjuhë të rrjedhshme popullore (1938), M. Kuteli (1907-1967) paraqiti karaktere të fortë e guximtarë nga radhët e fshatarësisë së vogël që luftojnë për mbrojtjen e jetës dhe të dinjitetit të tyre kundër shtypësve të huaj dhe bejlerëve e të agallarëve të pazaptë.

Me disa krijime të tij poetike L.Poradeci zë një vend më vete në jetën letrare të viteve 20-30. Ai solli një kontribut me vlerë në poezinë shqiptare sidomos me një varg lirikash të pejsazhit, në të cilat me ngjyra shprehëse dhe muzikalitet të rrallë rikrijoi pamje poetike të përsosura të natyrës së vendlindjes, («Poradeci», «Dremit liqeni»), si dhe me lirikat dashurore, të hartuara në bazë të motiveve popullore («Kroi i fshatit tonë», «Baladë», «Fryn veriu në Mal të Thatë», «Vallja e luleve», «Kush të fali bukurinë», etj.), që përshkohen nga një lirizëm i hollë dhe ndjenja optimiste. Në disa krijime mbi doket dhe jetën e fshatit shqiptar, L. Poradeci pikturoi skena lirike nga jeta e të rinjve, ndonjëherë me nota idilike. Në disa vjersha si «Gjeniu i anijes» dhe «Lundra dhe flamuri» poeti i këndoi guximit dhe këmbënguljes së njeriut në luftë për kapërcimin e vështirësive të jetës. Krahas këtyre krijimeve që hynë në fondin e poezisë shqiptare, Poradeci shkroi edhe një radhë vjershash me arsyetime të stërholluara në frymën e filozofisë idealiste mbi jetën, gjithësinë, dashurinë etj.

Rryma përparimtare e letërsisë u zhvillua dhe u forcua në luftë me letërsinë antipopullore dhe reaksionare, e përfaqësuar nga krijimtaria e Gj.Fishtës, E.Koliqit, E.Haxhiademit etj. Për këtë letërsi ishte karakteristike largimi nga problematika shoqërore, formalizmi, prirja për të fshehur kontradiktat klasore të jetës shqiptare, fryma e thellë reaksionare, idealizimi i disa aspekteve negative të malësisë, si gjakmarrja, injoranca e thellë etj.

**Artet figurative**

Në vitet 1912-1939 artet figurative nuk e patën të lehtë të çanin përpara; pengesë e madhe në rrugën e zhvillimit të tyre ishte prapambetja e përgjithshme e vendit dhe mungesa pothuajse e plotë e interesimit nga ana e regjimit në fuqi. Megjithatë artistë të frymëzuar nga dashuria për vendin dhe nga pasioni për artin, bënë përpjekje të mëdha, në saje të të cilave u arritën disa rezultate me vlerë në fushën e arteve figurative.

Në këtë periudhë vëmendjen e piktorëve e tërhoqi e kaluara e lavdishme e vendit, sidomos figura e Gjergj Kastriotit — Skënderbeut, e cila u paraqit me ngjyra të theksuara romantike, gjë që ishte karakteristike për artin e

periudhës së Rilindjes Kombëtare. Kjo prirje u përfaqësua prej krijimtarisë së Spiro Xegës (1861-1953), dhe pjesërisht prej veprës së Simon Rrotës (1887-1961).

Krahas tematikës kombëtare, piktorët shfaqën interesim për jetën aktuale, sidomos për aspektet e saj etnografiko-folkloristike. Kështu tradita e nisur nga Kol Idromenoja me «Dasmën shkodrane», vazhdoi edhe më pas, si shprehje e një kërkese të natyrshme të popullit, të cilit i ishte mohuar e drejta e afirmimit të individualitetit të tij kombëtar, qoftë përmes paraqitjes së zakoneve dhe veshjeve të tij origjinale. Por, tipari më karakteristik i pikturës së këtyre viteve është interesimi për jetën e përditshme të njeriut, për botën e brendshme dhe karakteristikat e tij sociale, interesimi për peisazhin dhe trajtimin me një frymë të re të temave të njohura më parë.



Vangjel Mio: Rrugë në Korçë

Në këtë periudhë mori zhvillim sidomos portreti si gjini që jepte mundësi për pasqyrimin e njeriut të gjallë. Zbulimi i veçorive shoqërore dhe individuale të njeriut, që si prirje zë fill në periudhën e Rilindjes Kombëtare («Motra Tonë» dhe «Fshatari nga Zadrima» të K. Idromenos dhe «Doktor Prela» e N. Martinit), u thellua dhe u pasurua me nota të reja realiste dhe me një frymë kritike në veprat e kësaj periudhe sidomos në «Autoportretin» e Zef Kolombit (1907-1944), ku pasqyrohet njeriu i vullnetshëm, me forcë të madhe fizike e morale, si dhe në veprat e piktorëve të tjerë («Bariu» i A. Kushit, «Autoportret» i A. Buzës etj.). Nga dashuria ndaj njeriut të thjeshtë e të vuajtur, ndjenjë në të cilën u shpreh më fort keqardhja se sa revolta, përshkohen portrete të tjera. («Malësori» i N. Zajmit, «Vajza me shportë» i F. Stamos dhe, deri-diku, «Plaku» i S. Kacelit).

Krahas portretit u zhvillua edhe peisazhi, si shprehje

e dashurisë ndaj bukurive natyrore të mëmëdheut. Për gamën e ngrohtë e plot dritë koloriti u shquan peisazhet e bukura, kryesisht me pamje karakteristike nga qyteti i Korçës të V.Mios (1891-1957). Brenda kësaj tematike, piktori jep me mjaft ndjenjë e variacion gëzimin që i ngjall natyra e larmishme shqiptare. V.Mio mbetet piktori i tokës mëmë, i rrugicave dhe i banesave të njerëzve të thjeshtë, kurdoherë realist, larg çdo romantizmi të demoduar.

Pamje të ndryshme të vendit, me kështjella e monumente të lashtë, gjejmë te peisazhet e grave të para piktore, e motrave Zengo, Sofia Papadhimitri (1918-1976) e Androniqi Zengo.

Qëndrimi kritik ndaj realitetit, që u shpreh në gjininë e portretit, u ndje edhe në disa peisazhe si në ato me pamje nga Elbasani të Z. Kolombit, apo në peisazhet e piktorit të ri të kësaj kohe Sh. Agalliut (1922-1946) ku ka gjetur pasqyrim të qartë gjendja reale e vendit, fryma mbytëse e regjimit të kohës.

Kjo problematikë ishte shenjë e njohjes dhe e pasqyrimit më të thelluar të jetës, shenjë e rritjes së nivelit artistik dhe e thellimit realist, që përbënte një nga tiparet më thelbësore të arteve figurative të viteve 30. Kjo u vu re sidomos në fushën e skulpturës. Ndonëse nisi të kultivohej pak me vonesë, skulptura pati një zhvillim të hovshëm që e vuri atë që me krijimet e para, pothuajse në ballë të arteve figurative. Karakteristikë për zhvi-



Odhise Paskali: Luftëtari kombëtar.

llimin e skulpturës është kalimi i shpejtë nga bustet në miniaturë dhe relievet e lapidarëve në forma të mëdha ekspresive, në buste dekorative e deri në monumente që mishërojnë ide të mëdha historike, patriotike nëpërmjet paraqitjes artistike të figurave të shquara të historisë si të Skënderbeut, të luftëtarëve të shquar për liri dhe pavarësi, e, ç'është më me rëndësi, të luftëtarëve trima popullorë.

Krijimi i shkollës realiste kombëtare në skulpturë është i lidhur ngushtë me veprën e O.Paskalit, tek e cila vërejmë vazhdimësinë e drejtpërdrejtë të traditave më të mira artistike vendase, të shkrira me idetë e përparuara të kohës dhe me përvojën artistike përparimtare të huaj. Me veprën e tij përmbajtja patriotike dhe realizimi artistik u pasuruan dhe u ngritën në një shkallë më të lartë. Në një nga veprat e para të O.Paskalit «I urituri», rezultat i përshtypjeve të thella nga jeta shqiptare e kohës, gjeti shprehje simpatia për njeriun e vuajtur e të braktisur në mes të katër udhëve. Në një varg veprash monumentale, që shquhen nga thjeshtësia e qartësia klasike, dhe forma mprehëse, Paskali përjetësoi në art figurat heroike të së kaluarës. Ndër veprat më të shquara me temë patriotike është busti i Skënderbeut në Kukës, i cili me formën e madhërishme shpreh idenë e epopesë së lavdishme 25-vjeçare kundër pushtuesve otomanë. Tjetër vepër e shquar e Paskalit është shtatorja e Çerçiz Topullit, që ngrihet në sheshin qendror të Gjirokastrës. Në trajta artistike të përkryera, monumenti «Ushtari i panjohur» në Korçë evokon patriotizmin dhe heroizmin e zjarrtë të njerëzve të thjeshtë të popullit, me sakrificat dhe gjakun e të cilëve u fitua liria dhe pavarësia kombëtare. Tipi i shqiptarit, kërkuar dhe punuar bukur nga ana plastike, veshja e përpunimi psikologjik karakteristik e bëjnë këtë monument arritjen më të shënuar të viteve 30. Këto monumente të larmishme të ngritura anembanë vendit me iniciativën e popullit, përhapnin ndjenjën e patriotizmit dhe edukonin njerëzit me krenarinë kombëtare.

**Muzika**

Bashkë me artet e tjera, në vitet 20-30 bëri hapa përpara edhe muzika. Në këtë periudhë veprimtaria muzikore u përqëndrua kryesisht në shoqëritë kulturore dhe artistike, që u ngritën asokohe me iniciativën dhe vullnetin e artistëve përparimtarë e patriotë në qytetet kryesore të vendit, si në Shkodër, Korçë, Elbasan, Durrës, Vlorë, Berat, Gjirokastër etj. Pranë këtyre shoqërive u ngritën orkestra frymore (banda), komplekse mandolinash e, në ndonjë rast, edhe orkestra, siç ishin ajo

e shoqërisë «Rozafa» (Shkodër) me drejtues në fillim Frano Ndojën e pastaj Martin Gjokën, orkestra e shoqërisë «Lyra» (Korçë), ku në vitet 30 zhvilloi aktivitetin e vet Kristo Konoja. Shoqëritë kulturore dhe artistike kishin edhe grupe korale siç ishin grupi «Djelmëria korçare» e shoqërisë «Artet e bukura», kori i shoqërisë «Rinia korçare» etj. Bandat dhe koret e këtyre shoqërive jepnin koncert me raste festash kombëtare ose ngjarjesh të rëndësishme historike.

Në fazën e parë lloji muzikor që mori përhapje ishte kënga patriotike e cila evokonte figurën e Skënderbeut, i këndonte flamurit si shenjë e individualitetit kombëtar, lartësonte atdhedashurinë si tipar karakteristik të shqiptarëve etj. Një varg këngësh lindën si jehonë flakë për flakë e ngjarjeve të kohës. («Sa të rrojë gjithësia», «Të gjithë ne, o djema», «Vlora, Vlora».

Në vitet 30 lindën edhe veprat e para të mëdha muzikore, si «Suita me valle popullore të Jugut» e Th. Floqit, «Rapsodia shqiptare» dhe një pjesë orkestrale e M. Gjokës etj., të cilat, ndonëse të thjeshta në ndërtimin e tyre dhe në strukturë, patën rëndësi historike, sepse me to nisi muzika instrumentale shqiptare.


Tefta Tashko

Muzikantët që zhvilluan veprimtarinë e tyre në shoqëritë artistike të kohës dhanë një kontribut të vlefshëm edhe në lëmin e mbledhjes e të përpunimit të këngës popullore, sidomos të këngëve të qytetit. Ndër ta ishte këngëtari dhe kompozitori autodidakt nga Elbasani Isuf Myzyri. Krijimet e tij të mbështetura në traditat e këngës qytetare të Elbasanit, përshkohen nga lirizmi i vetvetishëm dhe i ndierë, nga pasuria emocionale dhe gjuha e thjeshtë muzikore.

Bazat e artit profesional muzikor u hodhën nga këngë-

tarët e arsimuar jashtë shtetit, të cilët, edhe pse nuk patën mundësi të ushtronin profesionin e tyre si artistë, dhanë koncerte të nivelit të lartë artistik. Në këto vite u shqua veçanërisht Tefta Tashko (1910-1947) me vokalin e saj të bukur dhe mjeshtërinë e lartë interpretuese. T.Tashko u bë e njohur nga publiku shqiptar që në koncertet e para që nisi të jepte pasi u kthye në atdhe më 1935. Shtypi e përshëndeti me entuziazëm debutimin e saj në skenën shqiptare. «U mallëngjyem, harruem mizerjen e paemën të jetës sonë intelektuale», — shkruante një nga organet e kohës duke i bërë kështu jehonë një koncerti të dhënë nga artistja e re. Repertori i koncerteve të T.Tashkos ishte i pasur dhe niveli i ekzekutimit shumë i lartë. Aftësia e saj si këngëtare e talentuar u shfaq sidomos në interpretimin e këngëve popullore, të cilave me zërin e saj të pastër e të kumbueshëm dhe muzikalitetin e lartë u dha jetë të re. Në saje të interpretimit që shquhej për origjinalitetin e spikatur, mjaft këngë popullore e të stilizuara, («Kroji i fshatit tonë», «Unë ty të kam dashtë», «Fryn veriu në Mal të Thatë», «Ishin dy kunata» etj.) u bënë shumë popullore në masat.

Në kultivimin dhe popullarizimin e këngës popullore, krahas T.Tashkos, në vitet 30 dhanë kontributin e tyre edhe një varg artistësh të tjerë, si Kristaq Antoniu, Marija Kraja (Paluca), Jorgjia Filçe (Truja), të cilët u bënë nismëtarët e interpretimit profesionist të këngës popullore të përpunuar. Veprimtaria e këtyre artistëve luajti një rol të veçantë në edukimin e njerëzve me dashurinë për këngën popullore si dhe në krijimin e asaj tradite interpretuese të këngës popullore të përpunuar dhe të stilizuar e cila u pasurua dhe u çua më tej pas Çlirimit.

**Lëvizja teatrale**

Në rrethanat e reja historike e politike që u krijuan pas fitores të pavarësisë kombëtare nisi të ndihej gjithnjë më shumë nevoja për shfaqje teatrale. Në faqet e shtypit përparimtar u bë një propagandë e madhe për zhvillimin e teatrit, për rolin e tij të madh edukativ.

Sikurse edhe në të kaluarën, lëvizja teatrale vijoi të mbështetej në pasionin dhe përpjekjet e amatorëve të cilët, të bashkuar në shoqëri artistike, vinin në skenë vepra të ndryshme dramatike. Në periudhën 1912-1920 u dalluan shoqëria «Vaso Pasha» në Shkodër dhe «Shoqëria letrare»

e Elbasanit, të cilat shfaqën «Besën», e S.Frashërit, «Dhëndër me përdhunë» dhe «E bija e bankierit» të K.Floqit etj.

Duke nisur nga viti 1920 pati një gjallërim të mëtejshëm të lëvizjes teatrale; shfaqje të ndryshme u organizuan, ndonëse në mënyrë sporadike, edhe në qytete të tjera, si në Gjirokastër, Korçë, Tiranë, Sarandë, Lushnjë, Berat, Vlorë etj. Krahas zgjerimit të lëvizjes, u bënë përpjekje për të ngritur nivelin artistik të shfaqjeve. Kësaj i dha dorë ardhja në Shqipëri e disa kuadrove që kishin mbaruar mësimet e larta si Sokrat Mio, Pandi Stillu etj. Një aktivitet relativisht të gjerë zhvilluan shoqëritë diletante të Korçës, të Shkodrës e të Tiranës. Shumica e tyre i vinin vetes detyra të larta edukative, kjo shihej në repertorin e shfaqjeve, që përfshinte vepra të njohura shqiptare me përmbajtje patriotike, si «Lulja e Kujtimit» e F.Postolit, «Mallkimi i gjuhës shqipe» dhe «Vdekja e Pirros» të M.Gramenos etj. Krahas tyre u vunë në skenë edhe vepra të shquara nga dramaturgjia e huaj, si «Doktor pa dashka», «Martesa me përdhunë» dhe «Dredhitë e Skapenit» të Molierit etj.

Edhe pse nuk gjeti përkrahje nga ana e administratës zogiste dhe për më tepër u pengua prej saj, lëvizja teatrale eci përpara duke qenë gjithmonë një lëvizje amatore.

Në gjysmën e dytë të viteve 30 grupet teatrale u shtuan si numër dhe e zgjeruan veprimtarinë e tyre, e cila u zhvillua kryesisht jashtë kontrollit të administratës së Zogut.

Përveç grupeve të shoqërive jashtëshkollore që përbëheshin kryesisht prej punëtorësh, çirakësh, zejtarësh dhe nëpunësish të vegjël, u ngritën gjithashtu edhe grupet teatrale pranë shkollave të mesme.

Në lëvizjen teatrale u shpreh ndikimi i ideve demokratike të kohës. Në këtë periudhë në repertorin e grupeve amatore hynë përherë e më shumë vepra që demaskuan despotizmin, format e vjetra të marrëdhënieve shoqërore, shtypjen dhe shfrytëzimin klasor, paragjykimet e ndryshme, fanatizmin fetar etj. Të tilla ishin «Armiku i Popullit» i H.Ibsenit, «Vilhelm Teli» i F.Shilerit, «Fshatari zotëri» i shkrimtarit danez Holberg etj. Gjithë kjo ndihmoi që skena të shfrytëzohej nga elementët përparimtarë për të ngjallur tek masat ndërgjegjen shoqërore dhe ndjenjën e dinjitetit personal.

## 3. ARRITJET NË LËMIN E ARSIMIT, TË SHKENCËS DHE TË BOTIMEVE

**Arsimi**

Zhvillimi i arsimit kombëtar ishte një nga detyrat e rëndësishme që qëndronte para shoqërisë shqiptare prandaj këtu u përqëndruan edhe përpjekjet e patriotëve demokratë. Qeveria e përkohshme e I.Qemalit mbylli shkollat e huaja që kishin shërbyer si vatra të propagandës antikombëtare dhe gjatë kohës që qëndroi në fuqi, domethënë në vitin shkollor 1913-1914, hapi 64 shkolla, sukses ky jo i vogël për kushtet e atëhershme. Më 1913 u hap sërish Shkolla Normale e Elbasanit. Edhe në vitet e turbullta të Luftës së Parë Botërore, shumë mësues e aktivistë politikë, sidomos në qarkun e Korçës, u përpoqën të shfrytëzonin mundësitë e pakta për të mbajtur gjallë arsimin. Si rezultat i këtyre përpjekjeve përveç 60 shkollave shqipe, që u frekuentuan nga rreth 4000 nxënës, në nëntor 1917 hapi dyert Liceu i Korçës, në krye me 36 nxënës.

Lufta për zhvillimin e mëtejshëm të arsimit kombëtar mori një hov të veçantë sidomos pas rimëkëmbjes të shtetit kombëtar shqiptar. Në vitet 1920-1923 mësuesit patriotë dhe masat popullore luftuan kundër pengesave që qeveritë antipopullore nxirrnin në këtë fushë; në saje të përpjekjeve të tyre u çua përpara çështja e arsimit dhe e shkollës shqipe. Kështu, kur më 1923 qeveria e kryesuar prej A.Zogut mori vendim të mbyllte gjoja për ngushticë buxheti 100 shkolla fillore, populli iu përgjegj me protesta të fuqishme, sidomos në Korçë, Gjirokastër, Berat, Lezhë, Përmet, Vlorë etj. Ky presion i fuqishëm nga poshtë, i detyroi autoritetet shtetërore t'i çelnin sërish shkollat e mbyllura. Përveç shkollave të tjera fillore, në këto vite u çelën gjimnazi në Gjirokastër dhe shkolla normale për vajza në Korçë. Për të përmbushur dëshirën e madhe të popullit për arsim, u ngritën shkolla nate për të rriturit. Pas ngadhënjimit të Revolucionit demokratiko-borgjez të Qershorit në Tiranë u ngrit një gjimnaz, kurse në Vlorë shkolla tregtare.

Rrethet demokratike dhe patriotike luftonin që shkollat të ishin qendra të edukimit patriotik, që puna e tyre të përshkohej tej e ndanë nga idetë demokratike dhe laicizmi. Këto kërkesa u përkrahën nga arsimtarët patriotë në të tri kongreset kombëtare të arsimit, që u mbajtën përkatë-

sisht në vitet 1920, 1922 e 1924. Në këto forume u dalluan A.Xhuvani, A.Gashi, J.Minga, K.Konomi, S.Çeka, Th.Papapano etj. Në kuadrin e luftës për forcimin e arsimit kombëtar dhe laik, forcat përparimtare arritën që më 1922 të çelej në Shkodër gjimnazi i shtetit dhe konvikti «Malet tona», të cilët grumbulluan nxënës nga të gjitha besimet dhe praktikisht iu kundërvunë shkollave konfesionale të mbajtura nga kleri katolik.

Në vitet e regjimit zogist zhvillimi i arsimit ndeshi në pengesa të mëdha. Këto vite u karakterizuan në njërën anë nga politika obskurantiste e antikombëtare e regjimit dhe e klerit që e mbështeste atë, dhe në anën tjetër nga lufta e forcave përparimtare të vendit për zgjerimin e rrjetit të shkollave dhe laicizmin e demokratizimin e tyre.



Urani Rumbo

Legjislacioni i ri arsimor që u miratua në prill të vitit 1928, parashikonte kufizimin dhe diferencimin social të arsimit. Krahas kësaj, klika zogiste i hapi dyert ndikimit italian në shkollë. Si rrjedhim i kësaj politike antikombëtare, në filim të vitit shkollor 1928-29 mbyllën dyert gjimnazi i Gjirokastrës dhe i Beratit, që s'kishin veçse 2-3 vjet që ishin hapur. Për t'i «zëvendësuar» ato, u çelën 4 shkolla profesionale italiane. Në vijim të masave reaksionare u vendosën taksat për nxënësit e shkollave të mesme dhe, për të kufizuar më tej numrin e tyre, u organizuan konkurset, ku në fakt përfitonin më shumë djemtë e familjeve të pasura, kurse të varfërit porositeshin «të regjistroheshin ndër shkollat e mjeshtërisë». Shumë e rëndë ishte sidomos gjendja e arsimit në fshat, ku kishte pllakosur injoranca, paragjykime e bestytni nga më të ndryshmet. Nën pretekstin e përmirësimit të arsimit në krahinat malore, në to u mbyll pjesa më e madhe e shkollave dhe në vend të tyre u hapën disa shkolla — konvikte, ku mësimet

jepeshin në formë mjaft të cunguar në krahasim me shkollat e qyteteve. Në bazë të kësaj mase reaksionare të qeverisë deri në vitin shkollor 1931-1932 u ngritën 11 shkolla - konvikt dhe u mbyllën 59 shkolla fillore fshati. Në shkollat e tjera që mbetën, gjendja ishte shumë e vështirë; bijtë e fshatarëve ishin të shtrënguar të kënaqeshin me një arsim të kufizuar ose, çka ishte më keq akoma, të mos mësonin fare as shkrim dhe këndim.

Si pasojë e kësaj politike obskurantiste nga viti në vit rritej numri i fëmijve që mbeteshin pa shkollë. Deri në fund të vitit shkollor 1938-1939 në Shqipëri numëroheshin gjithsej 643 shkolla fillore, nga të cilat rreth 20% kishin një mësues, kurse mbi 80% prej tyre kishin 4,3,2 dhe 1 klasë, nga 5 klasa që parashikonte ligji përkatës. Këto shkolla jo vetëm që nuk u përgjigjeshin nevojave të vendit, por ishin shpërndarë në përpjesëtim jo të drejtë me nevojat e rretheve dhe sidomos të fshatit, ku popullsia ishte pothuajse krejtësisht analfabete. Ndonëse ishte shpallur ligji mbi arsimin fillor të detyrueshëm, vetëm një përqindje e vogël e fëmijve të shtresave punonjëse kishte mundësi të ndiqte shkollën. Më e kufizuar ishte pjesëmarrja e femrave të cilat përbënin më pak se një të tretën e gjithë nxënësve, ndërsa në fshatra edhe më pak.

Në kushtet e kufizimit të arsimit e të kulturës nuk mund të bëhej fjalë për arsim të lartë brenda vendit. Mundësi për të ndjekur shkollat e larta kishin kryesisht bijtë e shtresave të pasura. Pjesa tjetër, për të siguruar bursa studimi nga Ministria e Arsimit, duhej të bëhej garant me një shumë të hollash të barabartë me bursën e gjithë viteve të studimit. Ndarja e degëve të studimeve të larta nuk bëhej në përputhje me nevojat e ngutshme të vendit. Djemtë e çifligarëve dhe të borgjezisë i tërhiqnin degët joprodhuese që siguronin pa shumë përpjekje fitime të mëdha personale. Përveç kësaj, ata që kryenin studimet e që ishin shumë të paktë në numër, pjesërisht nuk e ushtronin specialitetin duke e quajtur kulturën «kapital» vetjak.

Politika reaksionare e regjimit gjeti kundërshtimin e shtresave demokratike të cilat bënë përpjekje këmbëngulëse për të siguruar nga autoritetet qeveritare mbajtjen më këmbë të shkollave ekzistuese dhe hapjen e shkollave të reja. Në vitin 1928 (sipas të dhënave jo të plota) u bënë nga poshtë rreth 70 kërkesa për çelje shkollash, më 1929 numri i tyre arriti në 132, ndërsa në vitin 1930 kjo shifër pothuajse u dyfishua, duke u ngritur në 223. Me gjithë gjendjen tepër të rëndë ekonomike, në mjaft raste banorët e fshatrave merrnin përsipër ta siguronin vetë bazën ma-

teriale të shkollës, madje ndonjëherë edhe rrogën e mësuesit.

Në vitet 30 mësuesit patriotë dhe demokratë, e vazhduan luftën për ta bërë shkollën laike dhe krejtësisht kombëtare, duke shfrytëzuar për këtë qëllim rrugë dhe mundësi të ndryshme. «E vetmja notë dhe punë e lavdërueshme në këtë kaos ku gjendej shkolla e vendit tonë, ka thënë shoku Enver Hoxha, ishin përpjekjet e mëdha të mësuesve dhe pedagogëve për ta sistemuar shkollën, për ta bërë atë të qëndrueshme, për të plotësuar aq sa mundnin dhe si mundnin dëshirat dhe aspiratat e popullit për dije e mësim. . .»[1] Mësuesve përparimtarë u përket gjithashtu merita që, në kushtet e regjimit reaksionar çifligaro-borgjez, shkolla u bë vatër e edukimit të nxënësve me dashurinë për atdhe dhe me vetëdije të lartë qytetare. Shumë mësues dhe nxënës të shkollave të mesme u bënë propagandistë të ideve revolucionare, dhe sidomos të ideve komuniste që kishin filluar të depërtonin në Shqipëri.

**Shtypi**

Në krahasim me periudhën e mëparshme, u shtua në mënyrë të ndjeshme edhe numri i gazetave dhe i revistave, si dhe tirazhi i tyre. Vetëm gjatë viteve 1921-1924, brenda dhe jashtë vendit, dolën rreth 30 gazeta dhe revista periodike. Shtimi i numrit të organeve dhe gjallërimi i jetës politike e shoqërore, sollën me vete zgjerimin e radhëve të lexuesve, të cilët shfaqnin interesim për problemet politike-shoqërore dhe për ngjarjet që zhvilloheshin në botë. Botimi i gazetave dhe i revistave i dha shkas rrahjes së mendimeve dhe propagandimit të ideve demokratike.

Në vitet 1912-1920 zhvillimi i shtypit u përcaktua nga lufta për ruajtjen e pavarësisë kombëtare dhe të tërësisë tokësore. Këto probleme jetike të vendit, përveç «Kohës», «Lirisë së Shqipërisë», «Diellit», «Kalendarit Kombiar» dhe ndonjë organi tjetër, që e kishin nisur botimin e tyre para vitit 1912 i trajtuan edhe organet e reja që dolën në këtë kohë.

Ndër to, «Përlindja e Shqypnisë» (1913-1914), që u bë tribunë e patriotëve të grumbulluar në Vlorë pas Shpalljes së Pavarësisë së bashku me gazetat «Atdheu» (1912-1914) e «Populli» (1914-1915) mbrojtën me zjarr të drejtat e shtetit të sapoformuar shqiptar dhe zhvillimin demokra-

1) Enver Hoxha. *Raporte e fjalime (1967-1968)*, f. 344.

tik të tij. Ato kritikuan ashpër frymën anadollake në administratën e re shqiptare, fryrjen e saj me nëpunës të tepërt e të paaftë, akraballëkun, mashtrimet dhe shpërdorimet e mjeteve financiare të shtetit. Këtë frymë e trashëgoi gazeta «Populli» që doli në Shkodër pas mbarimit të Luftës së Parë Botërore (1919-1920). Ajo denoncoi me guxim qëllimet grabitqare të imperialistëve italianë dhe dha një kontribut të çmueshëm për propagandimin e përgatitjes së mbledhjes historike të Kongresit të Lushnjës.

Në luftën për sigurimin e pavarësisë kombëtare dhe të tërësisë tokësore kontribut të rëndësishëm dhanë gjithashtu organet e reja që dolën jashtë vendit, siç ishin, «Biblioteka Zëri i Shqipërisë» (1915-1917), «The Adriatic Review (Revista Adriatike)» (1918-1919), «Ylli i Mëngjezit» (1917-1920), «Opinga» (1919) etj.

Në veprimtarinë e tyre në mbrojtje të interesave të popullit shqiptar publicistët përparimtarë dhe patriotë u ndeshën me armiq të egër, siç ishin imperializmi italian dhe shovinistët fqinjë, të cilët përdornin të gjitha mjetet për t'i shtrënguar të heshtnin dhe kur s'ia arrinin dot qëllimit me kërcënime, i zhduknin fizikisht më të guximshmit, siç bënë me M.H.Leskovikun dhe S.Nivicën.

Lufta midis forcave demokratike dhe atyre reaksionare, që u zhvillua në vitet 1921-1924 gjeti pasqyrim në organet e shtypit të kësaj periudhe. Shtypi përparimtar demokratik u përfaqësua nga organe të tilla si «Koha» në Korçë, «Drita» (Gjirokastër, 1920-1924), «Shkumini» (Elbasan, 1921-1922), «Politika» (Vlorë, 1922-1924), «Shqiptari i Amerikës» (Korçë, 1922-1924), «Bashkimi» (Tiranë, 1924) dhe «Dajti» (Tiranë, 1924), «Ku vemi?» (Elbasan, 1924), «Djersa e bujkut» (1922) etj. Megjithëse disa prej tyre patën një jetë të shkurtër, ato luajtën një rol të madh në luftën që bënin forcat demokratike për vendosjen e një regjimi të përparuar politik e shoqëror. Çështjet kryesore që trajtoi e rrahu shtypi ishin lufta kundër mbeturinave të feudalizmit, demokratizimi i jetës së brendshme të vendit, modernizimi i aparatit shtetëror, zhvillimi i arsimit mbi baza kombëtare, moderne dhe laike etj. Gazetarët demokratë, si V. Hashorva, E. Matraxhiu, M. Gramenoja, H. Xheloja bënë një punë të madhe për sqarimin dhe edukimin politik e ideologjik të shtresave të gjera të popullit.

Pas dështimit të Revolucionit të Qershorit 1924 për shtypin demokratik nisën kohë të vështira. Në regjimin antipopullor çifligaro-borgjez u hoqën të gjitha liritë politike e qytetare, u mbyllën të gjitha organet e shtypit që

kishin përkrahur luftën për një regjim demokratik. Deri aty nga mesi i viteve 30, rrethet demokratike, për shkak të censurës së rreptë, nuk kishin mundësi të nxirrnin organet e tyre. Vetëm në vitet 1934-1937, kur, si rrjedhim i forcimit të qëndresës popullore, u dobësua disi censura qeveritare, u botuan për një kohë të shkurtër disa revista përparimtare, si «Flaga» (Korçë, 1934), «A.B.C.» (Tiranë, 1935), «Rilindja» (Korçë, 1934-1936), «Bota e re» (Korçë, 1936-1937) etj. Ndër to vendin më të rëndësishëm e zinte «Bota e Re», e cila filloi të botohej më 1936 me iniciativën e Grupit Komunist të Korçës. Revista mblodhi rreth vetes shkrimtarët dhe publicistët demokratë. «Bota e re» trajtoi çështjet më të rëndësishme shoqërore dhe ekonomike të vendit. Ajo pati një ndikim pozitiv edhe në zhvillimin e kulturës e në mënyrë të veçantë, të letërsisë përparimtare. Një vend të mirë në faqet e saj ajo u dha veprave letrare dhe si bashkëpunëtorë pati letrarë përparimtarë si: Migjenin, A. Çaçin, V. Stafën, Dh. S. Shuteriqin, S. Spasen etj.

Jashtë vendit organet më të rëndësishme të lëvizjes demokratike ishin «Liria Kombëtare» (Gjenevë, 1925-1935), «Republika» (Boston 1930-1932), «Populli» e më vonë «Sazani» (Lion, 1936-1939) që nxirrej nga grupi komunist shqiptar, «Shqipëria e re» (Bukuresht-Kostancë, 1919-1936), etj. Ndër këto organe «Liria Kombëtare» dha një kontribut veçanërisht të madh në demaskimin e klikës çifligaro-borgjeze të A.Zogut, si forcë antikombëtare dhe antipopullore, stigmatizoi politikën e saj të nënshtrimit të plotë ndaj imperializmit italian, nxori në pah përmes fakteve të shumta atmosferën e shtypjes dhe të persekutimeve, korrupsionin, rryshfetet dhe zullumet e aparatit reaksionar. Në faqet e gazetës bashkëpunonin publicistë të shquar demokratë e revolucionarë si F.Noli, H.Xhelo etj.

Ngjarje e shënuar në historinë e shtypit shqiptar të viteve 30 ishte lindja e organeve të para ilegale komuniste, si «Përpara» (1937-1939) e Grupit të Korçës dhe «Buletini jeshil» (1938-1939) i Grupit të Shkodrës. Këto organe përhapën idetë komuniste e antifashiste në Shqipëri, demaskuan regjimin zogist dhe politikën skllavëruese të Italisë fashiste në Shqipëri. Por ndryshe nga «Përpara» që ndoqi përgjithësisht një vijë të drejtë, në «Buletinin jeshil» u paraqitën teza të gabuara e të dëmshme rreth problemit politik themelor të kohës, krijimit të frontit popullor antifashist etj.

Shtypi zyrtar u përfaqësua nga gazetat «Besa», «Vatra», «Jeta e re» etj., të cilat mbronin interesat e monarkisë çifligare-borgjeze, ngrinin lart politikën e saj antipo-

pullore dhe antikombëtare të brendshme e të jashtme dhe luftonin me tërbim idetë e reja që kishin nisur të përhapeshin në Shqipëri. Fryma antidemokratike dhe reaksionare shquajti edhe organet e klerit katolik: «Hylli i Dritës» (1913 — me ndërprerje deri më 1944), «Leka» (1929-1939), «Lajmëtari i zemrës së Jezu Krishtit» (1891-1944) etj., si dhe të klarit mysliman «Zani i naltë», të cilat u bënë vatra të përhapjes së obskurantizmit dhe të teorive të ndryshme reaksionare e antishkencore.

**Shkenca** Me gjithë pengesat që qëndronin përpara mendimit shkencor, intelektualët patriotë dhe demokratë, në saje të përpjekjeve këmbëngulëse dhe dashurisë për vendin, arritën një varg rezultatesh pozitive në fusha të ndryshme kërkimore-shkencore. Para së gjithash duhen shënuar shkencat humanitare, si filologjia, historia, etnografia, folkloristika etj. Nga shkencat filologjike, gjuhësia pati një zhvillim të mirë, i cili u nxit në radhë të parë nga nevoja për të zgjidhur çështjet që nxirrte shkolla kombëtare dhe nga synimi për zhvillimin e gjuhës letrare. Në gjuhësi u punua në gramatikë, në leksikografi, në përpunim të gjuhës letrare dhe pjesërisht në fushën e historisë së gjuhës etj. E gjithë kjo punë u zhvillua përmes hartimit të teksteve shkollore, përpunimit të terminologjisë shkollore, mbledhjes së materialeve gjuhësore, fjalorëve dygjuhësh që u ndërmorën, disa prej të cilave u botuan, si dhe përmes artikujve nëpër gazeta dhe revista. Hartimi i teksteve ishte lloji kryesor i veprimtarisë së gjuhëtarëve, ndër të cilët u shquan A. Xhuvani, I. Dilo — Sheperi, etj. A. Xhuvani (1880-1961) zhvilloi një punë të frytshme për pajisjen e shkollës me tekste për disiplina të ndryshme që jepeshin në shkollat e kategorive të ndryshme. Tekstet e tij gjuhësore («Njohuritë e para të syntaksës shqipe», 1924, «Syntaksa shqipe», pj.e dytë, 1934, etj.) ishin një kontribut me vlerë për studimin e sintaksës shqipe. Rëndësi për kërkimet në fushën e gjuhësisë pati puna shumëvjeçare që ai zhvilloi për mbledhjen e pasurisë leksikore e frazeologjike të gjuhës shqipe. A.Xhuvani dha kontribut të çmuar edhe për përpunimin e terminologjisë së disa lëndëve, sidomos të atyre gjuhësore e pedagogjike. A.Xhuvani u mor edhe me çështje të historisë së gjuhës shqipe.

Në vitet 30, me probleme të gjuhësisë u mor sadopak edhe N. Mjeda me J. Rrotën.

Vëmendjen e studiuesve e tërhoqën në vitet 30 aspekte të ndryshme të përpunimit të gjuhës letrare; në faqet e shtypit të kohës u rrahën çështje që kishin të bënin me normën letrare, me pasurimin dhe pastrimin e saj etj. Në këto diskutime morën pjesë studiues dhe arsimtarë dashamirës të pasionuar të gjuhës. Një drejtim i rëndësishëm i hulumtimeve gjuhësore ishte grumbullimi i materialeve gjuhësore nga arsimtarë dhe dashamirës të ndryshëm të gjuhës, të cilat pjesërisht u botuan në organet arsimore të kohës.



Aleksandër Xhuvani

Shkencat filologjike në këtë periudhë u pasuruan me një varg studimesh nga fusha e historisë së letërsisë dhe të folklorit, ndër të cilat vlejnë të përmenden vepra «Për gjenezën e literaturës shqipe» (1939) e E. Çabejt (1908-1980) si dhe një varg studimesh shkruar prej tij mbi disa çështje të kulturës popullore parë këto sidomos nga ana gjuhësore. E. Çabej shkroi edhe një varg studimesh nga historia e gjuhës shqipe.

Një punë e mirë u bë për njohjen e letërsisë së vjetër shqipe nga I.M.Qafëzezi, J.Rrota etj., të cilat studiuan vepra të autorëve të vjetër dhe nxorën në dritë të dhëna të reja rreth jetës e krijimeve të tyre.

Në vitet 20-30 kemi sprovat e para në fushën e historiografisë. Këto janë disa punime të autorëve përparimtarë kushtuar problemeve të lëvizjes demokratike të gjysmës së parë të viteve 20, çështjes së fshatarësisë së formimit të pronës së madhe feudale etj. Punim me vlerë ishte vepra «Marrëdhëniet agrare në Shqipëri» (1939) i D.Zavalanit, në të cilën për herë të parë jepej në tablo e dokumentuar dhe realiste e gjendjes së mjeruar të fshatarësisë shqiptare. Puna e bërë prej S.Hallkokondit («Histori e re e Shqipërisë», 1923) dhe P.Harizit («Istori kronografike e

qarkut të Korçës që në luftën e Ballkanit gjer më sot», 1919) me materiale të tyre të kufizuara paraqesin interes kryesisht njohës historik.

Në fushën e kulturës popullore një punë me vlerë u bë për grumbullimin e materialit në terren. Fakt i shënuar në jetën kulturore të vendit është mbledhja në krahina të ndryshme nga arsimtarë e një materiali të gjerë folklorik, një pjesë e të cilit u botuan në serinë e njohur «Visaret e kombit», kurse pjesa tjetër në revista kulturore. Një punë e ngjashme, por në shkallë më të vogël u bë edhe në lëmin e etnografisë; gjurmues të zellshëm mblodhën e botuan edhe materiale etnografike. Në këtë fushë puna më me vlerë është grumbullimi, kodifikimi dhe botimi i «Kanunit të Lek Dukagjinit» (1933) prej Sh. Gjeçovit.

Përpjekje për të zhvilluar kërkime shkencore u bënë edhe në fusha të tjera. Disa kuadro, që u kthyen në Shqipëri pas fillimit të jetës shtetërore normale dhe specialistë të rinj të lartë, ndërmorën eksperimentime shkencore. Pas Luftës së Parë Botërore erdhi në Shqipëri Rifat Frashëri (1862-1934), profesor në Fakultetin e Mjekësisë në Stamboll, autori i disa punimeve sidomos për bakteriologjinë, të njohura në botën shkencore të asaj kohe. Në postin e drejtorit të përgjithshëm të shëndetësisë, emëruar nga Kongresi i Lushnjës, ai vuri të gjitha forcat për ta organizuar mbi baza shkencore shërbimin mjekësor në Shqipëri. Kërkimeve shkencore në fushën e zooveterinarisë, iu kushtua me të gjitha forcat dhe pasionin e tij doktor Bilal Golemi (1899-1955), dijetar me vlerë, i njohur edhe jashtë për studimet në fushën e mikrobiologjisë. Përveç krijimit të shërbimit zooveterinar me kritere moderne, doktor Bilal Golemi iu përvesh zgjidhjes së disa detyrave shkencore që shtronte praktika, sidomos lidhur me mbrojtjen e bagëtive të imta nga sëmundjet ngjitëse etj. I. Mitrushi nisi studimet e tij të para mbi pasurinë pyjore të vendit, mbi rrugët e përmirësimit të kullotave etj.

Me gjithë entuziazmin dhe pasionin e zjarrtë të intelektualëve që iu kushtuan punës kërkimore-shkencore, rezultatet qenë të pakta për shkak të mungesës pothuajse të plotë të interesimit dhe të ndihmës nga ana e regjimit çifligaro-borgjez.

**Veprimtaria botuese**

Kërkesat gjithnjë në rritje për botime të llojeve të ndryshme që solli me vete organizimi i jetës së pavarur shtetërore, çuan në një hop të ndjeshëm të veprimtarisë botuese. Për t'iu për-

gjigjur këtyre kërkesave u shtua numri i shtypshkronjave brenda vendit. Më 1913 për të përballuar nevojat e veta për shtypshkrime, Qeveria e Vlorës solli nga jashtë një shtypshkronjë të re, e cila u quajt «Shtypshkronja e shtetit shqiptar», ku përveç broshurave, rregulloreve etj. u botua edhe gazeta qeveritare «Përlindja e Shqypnies». Po në këtë qytet u hap një tjetër shtypshkronjë me emrin «Vlora», ku u shtypën një varg organesh të njohura si «Politika» etj. Shtypshkronja të reja u ngritën edhe në qytete të tjera, si në Shkodër, Korçë, Elbasan. Një rritje e theksuar e numrit të shtypshkronjave dhe, lidhur me këtë, edhe e veprimtarisë botuese u vu re sidomos pas Kongresit të Lushnjës, kur u krijuan kushte të favorshme në jetën politike dhe shoqërore të vendit. Në Tiranë, pasi u caktua si kryeqytet, u ngritën një varg shtypshkronjash, si «Tirana» «Dielli», «Gutenberg» «Gurakuqi» etj. Në vitin 1921 u transferua nga Sofja në Tiranë shtypshkronja «Mbrothësia» e Kristo P. Luarasit, që kishte zhvilluar një veprimtari të frytshme botuese në dobi të lëvizjes kombëtare. Gjatë periudhës 1920-1939 numrit të shtypshkronjave ekzistuese iu shtuan edhe shtypshkronja të reja që u ngritën në Gjirokastër, Elbasan, Shkodër, Durrës, Vlorë etj.

Me gjithë mundësitë e kufizuara botuese dhe teknikën primitive, shtypshkronjat luajtën një rol pozitiv me botimin e librave të ndryshëm. Përveç organeve të shtypit, në to u botuan 400 tituj, domethënë rreth 20 tituj në vit. Krahas shtimit të numrit të librave që botoheshin çdo vit, u ngrit edhe tirazhi i tyre. Por shumica e librave të botuara nuk i kaloi 1000 kopjet. Pesha më e madhe në vëllimin e botimeve të viteve 1912-1939 u përkiste broshurave me karakter administrativ, botimeve të ligjeve, teksteve dhe librave shkollore etj. Letërsia artistike zinte një vend më të vogël. Numri i veprave origjinale ishte i pakët, më shumë pati përkthime nga letërsia botërore. U botuan mjaft vepra të shquara realiste me problematikë shoqërore si romani «Nëna» e M.Gorkit, me anë të të cilit lexuesi shqiptar ra në kontakt me idetë më përparimtare të kohës, një varg veprash të L. Tolstoit, Balzakut, Çehovit, Shilerit etj., të cilat zgjeruan horizontin kulturor të lexuesit.

# K R E U IX

## QËNDRESA E POPULLIT SHQIPTAR NË VITET E PARA TË PUSHTIMIT FASHIST

## (Prill 1939 — Nëntor 1941)

### 1. MASAT E PARA TË PUSHTUESVE ITALIANË NË SHQIPËRI

**Vendosja e regjimit politik të pushtimit fashist**

Fashistët italianë e shoqëruan pushtimin ushtarak të Shqipërisë me një varg masash politike, ekonomike dhe administrative. Këto masa synonin ta lidhnin sa më ngushtë vendin me Italinë fashiste, të italianizonin popullin, të grabitnin pa asnjë pengesë pasuritë natyrore dhe prodhimet e vendit dhe ta kthenin Shqipërinë në një bazë për agresion kundër vendeve të tjera ballkanike.

Duke dashur të maskojnë para opinionit publik pushtimin e vendit, skllavëruesit fashistë morën një varg masash për ligjësimin e këtij pushtimi. Më 9 prill, një ditë pasi hynë në Tiranë, krijuan të ashtuquajturin Komitet të Përkohshëm Administrativ, të kryesuar nga Xhafer Ypi. Pas dy ditësh mblodhën një të ashtuquajtur «Asamble Kushtetuese» të përbërë nga agjentë të tyre të vjetër dhe nga përfaqësues të çifligarëve, bajraktarëve dhe borgjezisë reaksionare të vendit. Nga 159 anëtarët e kësaj «Asambleje», 68 ishin bejlerë çifligarë, 25 bajraktarë, 46 tregtarë të mëdhenj, 20 klerikë, funksionarë e oficerë të lartë dhe intelektualë fashistë. Projektvendimet e «Asamblesë» ishin

hartuar në Romë, nën kujdesin e vetë Musolinit, dhe iu dorëzuan kryetarit të saj, Xhafer Ypit, nga legata italiane në Tiranë. Më 12 prill, në praninë e përfaqësuesit personal të Musolinit, ministrit të tij të Punëve të Jashtme kontit Çiano, «Asambleja» miratoi projektvendimet e pushtuesve duke shpallur «bashkimin personal» të Shqipërisë me Italinë dhe vendosi «t'i lutej» mbretit italian Viktor Emanuelit III të pranonte kurorën e Shqipërisë «për Madhërinë e tij dhe për trashëgimtarët e tij».

Në një fjalim të mbajtur në Tiranë, Çiano deklaronte se vendimet e «Asamblesë» nuk e preknin «as në formë dhe as në përmbajtje» pavarësinë e Shqipërisë, ndërsa në ditarin e tij personal, pasi u kthye në Romë, shkruante: «Shqipëri të pavarur nuk ka më».

«Asambleja» miratoi edhe formimin e qeverisë shqiptare, të kryesuar nga çifligari i madh Shefqet Vërlaci. Kjo qeveri u bë zbatuese besnike e urdhrave të Romës. Më 16 prill, një delegacion i «Asamblesë» i dha «kurorën e Skënderbeut» Viktor Emanuelit, i cili u mbiquajt tani «mbret i Italisë e i Shqipërisë dhe perandor i Etiopisë».

Atributet e mbretit italian në Shqipëri u përcaktuan në «Statutin themeltar të Mbretërisë shqiptare», të hartuar në Romë mbi bazën e statutit italian. Ky statut, të cilin Viktor Emanueli e paraqiti si një dhuratë për popullin, u shpall më 3 qershor pa u miratuar nga asnjë organ shqiptar. Sipas statutit, mbreti i Italisë dhe trashëgimtarët e tij ushtronin në Shqipëri të gjithë pushtetin legjislativ dhe ekzekutiv. Mbreti i Italisë ishte kreu më i lartë i shtetit shqiptar, ai kishte të drejtën të shpallte luftën, të bënte paqe dhe të lidhte traktate ndërkombëtare. Për të ushtruar këto atribute, mbreti i Italisë krijoi menjëherë në Shqipëri «Mëkëmbësinë e përgjithshme» dhe si «Mëkëmbës» të tij emëroi Françesko Jakomonin, ish-ambasadorin italian në Tiranë, një nga njerëzit më të besuar të Musolinit dhe një nga organizatorët kryesorë të agresionit kundër Shqipërisë. Mëkëmbësi i përgjithshëm, në emër të Viktor Emanuelit III, në bazë të urdhrave dhe vullnetit të Musolinit, ushtronte gjithë pushtetin shtetëror. Ai u bë sundimtari i plotfuqishëm e i pakontrollueshëm i vendit. Ndonëse ekzistonte formalisht një qeveri shqiptare, kryeministri i saj nuk mund të firmonte ose të shpallte asnjë vendim, dekret a urdhëresë pa aprovimin zyrtar të Mëkëmbësit italian. Pranë çdo ministrie shqiptare u emërua një këshilltar italian «me gradën e nëpunësit më të lartë të dikasterit», i cili në të vërtetë ishte kreu i ministrisë.

Nën pretekstin se «dualiteti i përfaqësive diplomatike e konsullore nuk pajtohej me komunitetin e monarkisë», më 3 qershor Musolini likuidoi Ministrinë e Punëve të Jashtme të Shqipërisë. Gjithë aktiviteti i marrëdhënieve ndërkombëtare të Shqipërisë u përqendrua në Ministrinë e Punëve të Jashtme të Italisë. Që prej kësaj kohe u prenë lidhjet ndërkombëtare të Shqipërisë me vendet e tjera, përfaqësitë shqiptare jashtë shtetit u mbyllën, ndërsa përfaqësitë e huaja në Shqipëri morën urdhër të largoheshin nga Tirana. Fill pas kësaj pushtuesit italianë likuiduan edhe forcat e armatosura shqiptare si forca më vete duke ia nënshtruar komandës italiane. Flamurit kombëtar shqiptar iu vunë shenjat e Liktorit, emblema e fashistëve italianë. Më 2 qershor 1939 italianët formuan Partinë Fashiste Shqiptare, si shtojcë të Partisë Fashiste Italiane, e cila u vu nën urdhrat e drejtpërdrejta të Musolinit. Pas shpalljes së statutit, Musolini u dha si shpërblim për shërbimet e kryera krerëve tradhtarë shqiptarë, agjentë të tij, Shefqet Vërlacit, Marka Gjonit, Mustafa Krujës e Vangjel Turtullit titullin e «senatorit të mbretërisë».

Për të përjetësuar aneksimin e Shqipërisë, pushtuesit fashistë vunë në zbatim një plan të gjerë për italianizimin e vendit me anën e kolonizimit dhe të robërimit shpirtëror të popullit. Për këtë qëllim përveç forcave të shumta ushtarake në këtë kohë vërshuan në Shqipëri dhjetëra mijë kolonë si punëtorë, bujq, specialistë, arsimtarë, këshilltarë, sipërmarrës, tregtarë, nëpunës etj.

Për ta ligjësuar e shpejtuar kolonizimin e Shqipërisë, italianët shpallën menjëherë konventën «mbi barazinë e të drejtave civile dhe politike», sipas së cilës shtetasit italianë kishin në Shqipëri të gjitha të drejtat civile e politike të shtetasve shqiptarë. Kjo vërtetonte aneksimin zyrtar të Shqipërisë.

Krahas këtyre masave, pushtuesit krijuan një aparat të gjerë e të fuqishëm të propagandës fashiste dhe ua nënshtruan interesave të tyre të gjitha institucionet kulturore e arsimore të vendit. Përveç Partisë Fashiste Shqiptare, ata krijuan edhe organizatat fashiste të rinisë dhe gruas si edhe të «Dopolavoros» (pas punës), organizata pseudokulturore për korruptimin moral e politik të punonjësve.

U krijua «Drejtoria e Shtypit, Propagandës dhe Turizmit», si qendër kryesore për përhapjen e ideologjisë e të kulturës fashiste në Shqipëri. Nën drejtimin e saj, gazeta «Fashizmi» dhe më vonë «Tomori», e «Tomori i Vogël» si edhe revista «Shkëndia», u bënë zëdhënësit e ideologjisë

fashiste dhe e politikës imperialiste italiane në Shqipëri. Pushtuesit italianë u orvatën në mënyrë të veçantë të bënin për vete rininë shqiptare dhe të helmonin ndërgjegjen e saj. Nëpërmjet organizatave të rinisë e të sportit, ata u përpoqën t'i futnin asaj frymën fashiste italiane me qëllim që ta shkombëtarizonin. Një nga mjetet e tjera ishte përhapja në shkallë të gjerë e mësimit të italishtes si gjuhë e detyrueshme si dhe të ideologjisë fashiste. Shkolla e fashistizuar, sipas pohimeve të vetë Jakomonit, synonte «të ndryshonte shpirtin e fytyrën e kombit shqiptar». Për këto qëllime u krijua edhe «Instituti i Studimeve Shqiptare» si degë e Akademisë fashiste të Italisë, me 33 anëtarë, nga të cilët 15 ishin italianë. Ky «institut» kishte detyrë kryesore të provonte «shkencërisht» tezën aq shumë të propaganduar nga pushtuesit se fatet e Shqipërisë ishin gjoja të lidhura «pazgjidhshmërisht» me ato të Romës, të bëhej përçues i kulturës fashiste në Shqipëri dhe të ndihmonte në punën e italianizimit të vendit.

**Vërshimi i kapitaleve italiane në Shqipëri dhe pasojat e tij**

Pas pushtimit të Shqipërisë, fashistët italianë vunë në dorë të gjitha burimet ekonomike dhe tregun shqiptar. Ata e sanksionuan skllavërimin e mëtejshëm ekonomik të Shqipërisë, sidomos me konventën ekonomike-doganore-valutore të 20 prillit 1939. Sipas kësaj konvente tokat e të dy vendeve merreshin «sikurse të formonin një tokë të vetme» dhe, si pasojë, në Shqipëri do të zbatoheshin tarifat e përgjithshme të mbretërisë italiane, ligji doganor italian dhe çdo dispozitë tjetër e kësaj natyre, që ishte në fuqi në Itali.

Grupet e mëdha financiare italiane, si «Banca d'Italia», «Banco di Napoli», «Montecatini», «Hekurudhat e shtetit italian», «Snia Viscoza» etj., krijuan në Shqipëri degët e tyre për shfrytëzimin e pasurive të vendit dhe të krahut të punës me çmim të lirë. Vetëm një vit pas pushtimit, më 1940, në Shqipëri numëroheshin gati 140 ndërmarrje të ndryshme kapitaliste italiane, kurse në mars 1942, 366.

Në vjeshtën e vitit 1939 Musolini mori masa të rëndësishme për të kryer grabitjen sistematike të vendit në kuadrin e të ashtuquajturit «kontribut të Shqipërisë në betejën e autarkisë», duke e shndërruar atë në një rezervë të rëndësishme ekonomike të imperializmit italian.

Një kujdes të veçantë monopolistët italianë i kushtuan

nxjerrjes së lëndëve të para strategjike dhe sidomos kromit e vajgurit, për të cilat industria italiane e prodhimit luftarak kishte nevojë shumë të madhe. Sipas burimeve zyrtare italiane, më 1940 fashistët morën nga Shqipëria sasi kromi që përmbushnin të gjitha nevojat e tyre, si dhe sasi të mëdha vajguri, bitumi etj. Ministri Çiano dhe senatori Prampolini, nga ana e tyre, hartuan planin për «bonifikimin integral» të Shqipërisë. Me anën e kësaj ata do të shtinin në dorë mbi 200 000 hektarë tokë të kategorisë së parë, ndërsa 20 mijë kolonë italianë përgatiteshin të vendoseshin në këto toka.

Kapitali monopolist italian e shndërroi përfundimisht Shqipërinë në një bazë burimesh për lëndë të para dhe në një treg të sigurt për mallrat e veta. Ai e pengoi zhvillimin e industrisë së pakët kombëtare shqiptare, që ekzistonte aso kohe, dhe disa degë të saj i mbyti krejtësisht. Mjaft fabrika e punishte u mbyllën nga konkurrenca e mallrave italiane. Këtë fat pësuan edhe fabrikat e vajit, ndërsa industria e vajit më 1940 u përqendrua në duart e dy shoqërive kapitaliste italiane.

Nga gjendja e re e krijuar në Shqipëri përfitoi borgjezia e madhe tregtare vendase, e cila u rrit dhe u pasurua nga spekulimet e bëra në bashkëpunim me kapitalistët italianë.

Pasojat negative të vërshimit të kapitaleve dhe të mallrave italiane në Shqipëri u ndien shumë shpejt. Në muajt e parë fashistët italianë zgjeruan ndërtimet, sidomos, të veprave me karakter ushtarak dhe mbushën tregun shqiptar me mallra të lira italiane. Me këtë ata krijuan në disa rrethe të opinionit publik iluzionin e një përmirësimi të gjendjes. Por kjo nuk zgjati shumë. Zejtarët shqiptarë filluan të rrënoheshin në masë nën goditjen e fortë të konkurrencës së mallrave industriale italiane. Fenomene të tilla u vunë re në qendrat zejtare si në Korçë, Shkodër, Gjirokastër, Elbasan. Kushtet e punës të punëtorëve shqiptarë ishin shumë të vështira. Ata trajtoheshin ekonomikisht shumë më keq se punëtorët italianë. Me dekretin e Mëkëmbësit të 14 qershorit 1939 orari i punës për punëtorët shqiptarë ishte caktuar 10 orë në ditë, dhe u njihej e drejta shoqërive italiane ta zgjatnin sipas nevojave të tyre. Në bazë të këtij dekreti, paga caktohej 8 lekë në ditë për punëtorët e thjeshtë. Në kushtet e rritjes së vazhdueshme të çmimeve kjo ishte mëditje urije. Për të gjetur punë, ishte gjithnjë e më vështirë, edhe për shkak se mijëra punëtorë italianë, një pjesë e të cilëve ishin stinorë, vërshuan në Shqipëri për të kërkuar punë. Në një qarkore drejtuar gjithë prefektu-

rave më 21 janar 1940 ministri i Brendshëm njoftonte se në Durrës ishin derdhur me shumicë punëtorë shqiptarë që kërkonin punë: «Ata flenë rrugëve pa shtresa e mbulesa, shtrihen andej e këtej nëpër vende antihigjenike. Janë konstatuar shumë raste sëmundjesh, të cilat kanë shkaktuar edhe vdekjen e disa punëtorëve».



**Urrejtja popullore kundër pushtuesve fashistë**

Në një gjendje shumë të vështirë u ndodh edhe fshatarësia. Fashistët italianë ndoqën politikën e shfrytëzimit të egër të fshatit shqiptar për të marrë sa më shumë prodhime ushqimore për metropolin dhe për trupat e pushtimit në Shqipëri. Procesi i varfërimit të masave fshatare u shpejtua nga «Banco di Napoli», e cila kishte shtënë në dorë plotësisht edhe «Bankën bujqësore» dhe me anën e «kreditit agrar» grabiste tokat e fshatarëve të vegjël. Në shpejtimin e këtij procesi kontribuan edhe shoqëritë e ndryshme të grumbullimit të prodhimeve bujqësore, të cilat i detyronin fshatarët t'u shisnin drithin me çmime të ulta të caktuara prej tyre. Shumë fshatarë të rrënuar u shtrënguan të zbrisnin në qytet dhe në kantiere ndërtimi për të kërkuar punë.

**Masat policore. Përgatitjet ushtarake**

Për të ruajtur regjimin e pushtimit dhe për të realizuar synimet e tyre agresive kundër vendeve fqinje, fashistët italianë morën një varg masash me karakter ushtarak. Ata sollën në Shqipëri Armatën IX dhe një numër repartesh speciale të aviacionit, marinës, milicisë fashiste, karabinierisë, rojes së financës (kufirit) etj., të cilat i kalonin të 100 000 vetët, nën komandën e gjeneralit Viskonti Praska.

Italianët inkuadruan në divizionet e tyre edhe batalionet e ish-ushtrisë shqiptare. Nga fundërritë e popullit, fashistët krijuan disa reparte të milicisë fashiste e të karabinierisë.

Në të njëjtën kohë pushtuesit italianë morën me nxitim një varg masash për ta kthyer vendin në shesh armësh për agresion kundër vendeve fqinje. Ata filluan ndërtimin e rrugëve të reja për nevoja strategjike, të kazermave ushtarake e aerodromeve në të gjitha anët e Shqipërisë. Për ndërtimin e objekteve ushtarake fashistët u rrëmbyen fshatarëve mijëra hektarë tokë buke.

Krahas këtyre masave, pushtuesit italianë krijuan një rrjet të gjerë organesh për të shtypur popullin dhe për të terrorizuar patriotët shqiptarë. Qysh në ditët e para të pushtimit ata dërguan në burgjet dhe ishujt e Italisë rreth 1 000 patriotë shqiptarë. Më 2 qershor 1939 Jakomoni nxori dekretin për çarmatosjen e popullsisë brenda 30 ditëve. Ky dekret parashikonte sanksione të rrepta, gjer në pushkatim, për të gjithë ata që nuk u bindeshin udhëzimeve të tij. Gazeta «Fashizmi» shkruante ato ditë: «. . . kush nuk dorëzon armët pas disa kohe ka për ta parë veten të çarmatosur me forcë dhe do të vihet me shpatulla në mur duke pasur karshi një kompani ushtarësh gati të presin urdhrin «zjarr»». Po më 2 qershor doli dekreti i Mëkëmbësit mbi krijimin e një komisioni të posaçëm për internimin e «disa kategorive njerëzish të rrezikshëm për sigurimin publik e qetësinë dhe e të gjithë atyre që zhvillojnë aktivitetet të drejtuar për të përmbysur rendin publik, ekonomik e shoqëror». Ky komision drejtohej nga gjenerali italian i karabinierisë Agostinuçi. Më vonë, më 13 korrik, po nën drejtimin e këtij gjenerali fashist u formua komisioni «për gjurmimin e personave të dyshimtë për regjimin».

Më 3 qershor u shpall dekreti i posaçëm i Mëkëmbësisë, me anën e të cilit urdhëroheshin të gjithë nëpunësit të bënin «betimin për besnikëri ndaj mbretit dhe trashëgimtarëve të tij mbretërorë», përndryshe do të pushoheshin nga puna. Në këtë kohë u krijuan dhe filluan nga veprimi

edhe gjykatat ushtarake fashiste, të përbëra nga oficerë italianë.

Veç këtyre, u dhanë urdhra të rrepta për kufizimin e qarkullimit natën, për mosdëgjimin e radioemisioneve të huaja etj. Pushtuesit italianë vepronin si zotër të plotfuqishëm, ndërsa populli shqiptar, viktimë e shfrytëzimit dhe e shtypjes më të egër kombëtare, nuk kishte asnjë të drejtë politike.

**Fillimi i Luftës së Dytë Botërore**

Pas kapitullimit të turpshëm të Britanisë së Madhe e të Francës në Munik në tetor 1938, shtetet fashiste, Gjermania dhe Italia, kishin siguruar liri veprimi për ta zgjeruar më tej agresionin e tyre në Evropë. Në mars 1939 Gjermania hitleriane pushtoi Çekosllovakinë dhe vazhdoi presionin e pretendimet e veta agresive me përkrahjen e heshtur të fuqive perëndimore.

Bashkimi Sovjetik, duke parashikuar rrezikun që kërcënonte Evropën dhe botën nga fashizmi e lufta, u kishte propozuar fuqive perëndimore të krijohej koalicioni antihitlerian. Por qeveritë angleze e franceze e hodhën poshtë planin sovjetik. Në rrethana të tilla, më 1939 Bashkimi Sovjetik ishte i detyruar të pranonte propozimin e Gjermanisë për një pakt mussulmimi. Duke përfunduar këtë pakt, Bashkimi Sovjetik, nga njëra anë, fitoi kohë për të përgatitur më mirë mbrojtjen e vet dhe, nga ana tjetër, shmangu mundësinë e marrëveshjes kundër tij të shteteve fashiste me imperialistët e SHBA, Anglisë e Francës. Më 1 shtator 1939 Gjermania fashiste sulmoi Poloninë. Më 3 shtator Anglia me Francën që nuk kishin pasur sukses në orvatjet për ta drejtuar agresionin fashist kundër Bashkimit Sovjetik, duke parë tani se po kërcënoheshin drejtpërsëdrejti interesat e tyre, u detyruan t'i shpallnin luftë Gjermanisë hitleriane. Në këtë mënyrë plasi Lufta e Dytë Botërore.

Lufta e Dytë Botërore filloi si një luftë midis dy blloqeve kryesore imperialiste dhe ishte rrjedhim i kontradiktave të pashmangshme të sistemit kapitalist botëror në epokën e shthurjes së tij. Por ndryshe nga Lufta e Parë Botërore, Lufta e Dytë Botërore filloi në kushtet kur kapitalizmi nuk përfaqësonte më një sistem të vetëm ekonomik botëror, kur ekzistonte shteti i parë socialist, Bashkimi Sovjetik, i cili u bë epiqendra e grumbullimit të forcave antifashiste e antiimperialiste në botë. Veç kësaj, në luftën

kundër fuqive agresore u ngritën edhe popujt që ranë viktima të pushtimit fashist.

Pas sukseseve ushtarake të Gjermanisë në Evropën Veriore e Perëndimore, fuqitë e Boshtit u drejtuan nga vendet ballkanike, të cilat do t'u shërbenin si mbështetje për agresionin e tyre të ardhshëm kundër Bashkimit Sovjetik dhe vendeve të tjera.

Megjithëse në fillim Musolini, në marrëveshje me Hitlerin, kishte shpallur «mospjesëmarrjen në luftë» (nonbelligeranza) ose të ashtuquajturën «asnjanësi të armatosur», Italia fashiste përgatitej në mënyrë të shpejtë për t'u radhitur përkrah aleatit të vet. Pushtimi i Shqipërisë dhe masat e tjera që morën fashistët italianë në Shqipëri, provonin qartë qëllimet e tyre agresive edhe ndaj popujve të tjerë. Në kushte të tilla, porsa filloi Lufta e Dytë Botërore, me dekret të posaçëm të Viktor Emanuelit III «mbretëria shqiptare» do të konsiderohej në gjendje lufte me të gjitha ato shtete me të cilat Italia do të ishte në luftë. Sipas këtij dekreti, nën urdhrat e komandantit të lartë të trupave italiane viheshin të gjitha forcat e armatosura, që ndodheshin në territorin shqiptar dhe «në tokë, në ujëra e në qiellin e Shqipërisë hynin në fuqi dispozitat e ligjit të luftës».

## 2. QËNDRESA POPULLORE ANTIFASHISTE. DËSHTIMI I PLANEVE TË PUSHTUESIT

**Format e para të Luftës Antifashiste**

Përpjekjet e pushtuesve fashistë për ta detyruar popullin shqiptar t'i nënshtrohej pushtimit, t'u bindej ligjeve e urdhrave të Musolinit e të Viktor Emanuelit nuk patën sukses. Lufta që filluan shqiptarët më 7 prill 1939 kundër agresorëve fashistë nuk pushoi asnjëherë. Ata kurrë nuk e njohën regjimin e pushtimit të huaj.

Qysh në muajt e parë të sundimit të tyre në Shqipëri, fashistët italianë ndeshën në qëndresën e punëtorëve, fshatarëve e intelektualëve patriotë dhe, në mënyrë të veçantë, të rinisë. Masat popullore filluan të shfaqnin hapur urrejtjen e tyre ndaj pushtuesve.

Të vetmet organizata politike në Shqipëri në kohën kur fashistët italianë pushtuan vendin ishin grupet komuniste, të cilat kishin parashikuar e paralajmëruar prej kohësh për rrezikun e agresionit fashist. Ato që në fillim mbajtën një qëndrim të prerë kundër pushtimit dhe u përpoqën të demaskonin demagogjinë fashiste e të ngjallnin urrejtjen e masave popullore kundër pushtuesve. Grupet komuniste e nxitën me mënyra të ndryshme lëvizjen antifashiste dhe bënë përpjekje për ta organizuar atë. Nën udhëheqjen e tyre në qytete të ndryshme të Shqipërisë u zhvilluan demonstrata e protesta të fuqishme antifashiste, u sabotuan planet e pushtuesve për fashistizimin dhe shkombëtarizimin e popullit shqiptar, u bënë një varg grevash në ndërmarrjet industriale e të ndërtimit që ishin në shërbim të armikut. Komunistët u dalluan si luftëtarët më trima e më aktivë kundër fashizmit. Shembulli i tyre personal tërhoqi në luftën antifashiste masat e rinisë punëtore e shkollore. Kështu u sabotua qysh në fillim regjistrimi i detyruar në Partinë Fashiste, jerarkët fashistë vërshëlleheshin e përqesheshin. Shpalljet e tyre griseshin, manifestimet fashiste sabotoheshin nga populli.

Një vrull të veçantë i dha qëndresës popullore antifashiste lëvizja punëtore kundër shfrytëzimit të kapitalistëve italianë e shqiptarë. Kjo lëvizje, në kushtet e pushtimit, mori karakter politik të theksuar antifashist. Klasa punëtore shqiptare, numri i së cilës arriti në rreth 25 mijë vetë, në një pjesë të madhe përbëhej nga fshatarë e zejtarë të proletarizuar. Në kantieret e mëdha të punës dhe sidomos në qytetet u krijuan vatra të luftës kundër pushtuesve dhe shfrytëzuesve kapitalistë italianë e vendës. Qysh në qershorin e vitit 1939 punëtorët e ngarkim-shkarkimit në skelën e Vlorës shpallën grevë për të kërkuar ngritjen e pagave. Greva pengoi shkarkimin e armatimeve, gjë që shkaktoi ndërhyrjen me forcë të karabinierisë. Udhëheqësit e grevës u arrestuan dhe u dënuan nga gjyqi ushtarak italian. Më 24 tetor të atij viti punëtorët e minierës së Selenicës shpallën grevë për të protestuar kundër mëditjes së ulët si dhe kundër vendosjes së një takse të re të barabartë me pagën e tri ditëve. Shembullin e tyre e ndoqën pas disa ditësh edhe punëtorët e minierës së Rubikut. Në të njëjtën kohë shpallën grevë punëtorët që punonin në fortifikimin e Shkëmbit të Kavajës, si pasojë e së cilës shoqëria sipërmarrëse italiane u detyrua të ndërpriste punimet. Lëvizja greviste u shtri edhe në fabrikat e pronarëve shqiptarë në Durrës, Shkodër, Gjirokastër etj.

Me rastin e festës kombëtare, më 28 Nëntor 1939, në

qytetet kryesore të vendit shpërthyen demonstrata të gjera antifashiste. Me dhjetëra mijë njerëz me flamurin kombëtar në krye manifestuan nëpër rrugët e qyteteve me parullat: «Poshtë fashistët!» «Rroftë Shqipëria e lirë», «Ja vdekje, ja liri». Demonstrata të fuqishme u zhvilluan sidomos në Tiranë, Shkodër, Korçë, Vlorë dhe Elbasan.

Agjitacioni antifashist po merrte përpjesëtime të gjera si në qendrat punëtore ashtu edhe në shkollat e vendit. Në Shkodër, në janar të vitit 1940 bënë një demonstratë nxënësit e liceut të qytetit, të cilët u përleshën me policinë. Fashistët bënë arrestime në masë. Në një raport të kuesturës pranohej se demonstrata antifashiste «ishte përgatitur dhe kryesuar tërësisht nga komunistët». Detyrimit për të përshëndetur në mënyrë fashiste nxënësit e shkollave të mesme të Tiranës, Korçës, Elbasanit, Vlorës etj. iu përgjigjën me bojkotimin e mësimeve.

Me rastin e përvjetorit të parë të agresionit fashist, në qytetet kryesore të vendit u bënë manifestime proteste. Për t'iu prerë rrugën këtyre manifestimeve, Ministria e Punëve të Brendshme, me urdhër të Mëkëmbësit, me anë të një qarkore-telegrami urdhëronte të gjitha prefekturat që dita e 7 prillit të mos festohej.

Para kësaj lëvizjeje të fuqishme grevash e manifestimesh politike, të cilat vinin duke u shtuar, pushtuesit u shtrënguan të nxirrnin, më 11 prill 1940, dekretin kundër demonstratave, manifestimeve, kortezheve dhe mbledhjeve. Ky dekret parashikonte kundër shkelësve dënime të rrepta gjer në pushkatim.

Por edhe kjo masë e re e fashistëve nuk e ndali lëvizjen popullore antifashiste. Më 16 maj 1940 u hodhën në grevë punëtorët që punonin për ndërtimin e aerodromit afër Beratit, për të kërkuar pagimin e orëve suplementare dhe shkurtimin e orarit të punës. Vonesa e pagimit të rrogave bëri që pas disa ditësh të hidheshin në grevë edhe punëtorët që punonin për bonifikimin e kënetës së Durrësit. Në shenjë proteste, ata manifestuan nëpër rrugët e qytetit dhe para zyrave të shoqërisë sipërmarrëse italiane.

Në gusht 1940 shpallën grevë punëtorët e minierës së hekurit në Memelisht të Pogradecit dhe në shtator ata të ndërtimit në Elbasan e Labinot. Pas gjithë këtyre, autoritetet fashiste filluan të bënin arrestime në masë edhe në radhët e punëtorëve shqiptarë. Të arrestuarit dënoheshin nga gjykatat ushtarake si fajtorë për organizim grevash dhe për fyerje kundër jerarkëve fashistë. Po këtë muaj manifestime antifashiste bënë edhe arsimtarët që kishte mbledhur qeveria në Durrës.

Në periudhën fillestare, format kryesore të Luftës Nacionalçlirimtare ishin manifestimet politike, grevat, demonstratat e sabotimet në qytetet e qendrat kryesore të prodhimit. Organizatorë dhe drejtues të shumicës së këtyre manifestimeve antifashiste gjatë viteve 1939-1940 ishin komunistët. U shtua numri i të arratisurve si pasojë e ndeshjeve të përditshme me fashistët, e rritjes së urrejtjes popullore dhe e masave shtypëse kundër patriotëve.

Rritja e qëndresës popullore antifashiste, mosnënshtrimi ndaj ligjeve të pushtuesit, manifestimet, sabotimet dhe përleshjet në rrugë bënë që të dështonin qysh në fillim planet e pushtuesve për shkombëtarizimin dhe kolonizimin e popullit. Nga ana tjetër qëndresa popullore dëmtoi edhe përgatitjet që bënte Italia për veprime agresive kundër Greqisë dhe Jugosllavisë.

**Kundërshtimi i popullit shqiptar ndaj agresionit fashist kundër Greqisë e Jugosllavisë**

Me gjithë sigurimet që Musolini bëri botërisht në Romë në qershor 1940 me rastin e hyrjes në luftë përkrah Gjermanisë, sipas të cilave Italia nuk kishte gjoja ndërmend të sulmonte Greqinë dhe Jugosllavinë, qeveria e Romës po përgatitej në mënyrë të ethshme për pushtimin e këtyre vendeve. Për këto qëllime fashistët sollën në Shqipëri edhe Armatën XI. Numri i ushtrisë së tyre në Shqipëri u rrit vazhdimisht.

Propaganda fashiste filloi të përpunonte opinionin publik shqiptar me anën e fushatave për bashkimin e Kosovës dhe Çamërisë me Shqipërinë, për krijimin e «Shqipërisë së madhe». Kjo shërbeu si perde për të mbuluar agresionin kundër Jugosllavisë e Greqisë, dhe për t'i mobilizuar shqiptarët e për t'i përdorur si mish për top në luftën agresive. Si shkak për sulmin kundër Greqisë fashistët përdorën vrasjen e një bariu çam që e kishin organizuar vetë për këtë qëllim.

Më 28 tetor pas një ultimatumi që qeveria italiane i drejtoi Athinës, ushtritë fashiste sulmuan Greqinë në drejtim të Janinës dhe Follorinës. Pas disa sukseseve të para, trupat italiane, të kundërsulmuara nga grekët, u detyruan të tërhiqeshin, duke zbrazur Korçën më 22 nëntor dhe Gjirokastrën në fillim të dhjetorit 1940. Në këtë mënyrë fashistët e kthyen Shqipërinë në shesh lufte.

Populli shqiptar u ngrit kundër kësaj lufte, ai zgjodhi rrugën e kundërshtimit të planeve agresive fashiste, rru-

gën e ndihmës ndaj popullit fqinjë grek, i cili, njëlloj si ai, u bë viktimë e agresionit fashist. Si pasojë e qëndresës popullore, dështoi plotësisht plani i mobilizimit ushtarak dhe ai i «mobilizimit civil». Ushtarët shqiptarë të batalioneve «Tomori» dhe «Taraboshi», që u çuan me forcë në frontin grek, nuk pranuan të luftonin dhe dezertuan në masë nga fronti; një pjesë u hodh nga ana greke, ndërsa pjesën tjetër italianët e çarmatosën menjëherë, e arrestuan dhe e mbyllën në kampin e përqendrimit në Shijak, prej nga shumica dezertoi. Më 22 nëntor 1940, në një letër dërguar Hitlerit, Musolini ishte i shtrënguar të pranonte se «gati të gjitha trupat shqiptare tradhtuan. Ato ngritën krye kundër reparteve tona. . .» Ai e cilësoi këtë si një nga tre faktorët kryesorë të disfatës italiane. Një gjë të tillë e ka pohuar edhe mareshali Badolio, i cili në kujtimet e tij shkruan se: «. . . bandat dhe trupat shqiptare që bënin pjesë në divizionet tona ose tradhtuan duke bërë sabotime ose kaluan në anën e grekëve».

Lufta kundër agresorëve italianë bëhej jo vetëm në front, por edhe në prapavijë. Në një raport të fshehtë të Drejtorisë së AIPA-s për shfrytëzimin e vajgurit në Kuçovë, vihej në dukje se nga koha e fillimit të luftës kundër Greqisë punëtorët shqiptarë i linin më shpesh rubinetat e naftës të hapura, ndërsa sonda e puse gjendeshin të shkatërruara. Në këtë raport pranohej se, si pasojë e sabotimit, prodhimi i naftës, lëndë e parë shumë e nevojshme për makinën ushtarake fashiste, ishte ulur 35 për qind. Sabotime nga punëtorët shqiptarë u bënë edhe në minierën e Rubikut, ku u hodh në erë galeria e transportit, si dhe në qendra të tjera prodhimi.

Ndërkaq, çeta vullnetare e Myslim Pezës kreu në prapavijat e ushtrisë italiane një varg goditjesh kundër vijave të komunikacionit.

Fshatarët shqiptarë të zonave të Shqipërisë së Jugut i ndihmuan me sa mundën repartet e ushtrisë greke në luftën e drejtë kundër agresorëve italianë. Popullsia shqiptare e krahinave të pushtuara nga forcat greke kërkoi bile të luftonte kundër pushtuesve italianë. Por komanda e ushtrisë greke nuk i pranoi këto kërkesa. Për më tepër, ajo mori masa të rrepta për të penguar e ndaluar çdo veprimtari në këtë drejtim. Qeveria reaksionare greke e Metaksait, në vend që të pranonte dhe të forconte bashkëpunimin luftarak midis grekëve dhe shqiptarëve kundër armikut të përbashkët, mbajti një qëndrim haptazi shovinist antishqiptar. Duke përfituar nga fakti që ushtria greke në ndjekje të forcave italiane pushtoi një pjesë të Shqipë-

risë së Jugut, qeveria e Athinës u përpoq të vinte në jetë planet e vjetra të borgjezisë grekomadhe për aneksimin e Korçës dhe të Gjirokastrës. Ajo hoqi edhe flamurin shqiptar në zonat e pushtuara dhe filloi persekutimet kundër popullsisë vendase. Mjaft patriotë shqiptarë u arrestuan dhe u internuan në Greqi. Ushtarët shqiptarë që, duke rrezikuar jetën, nuk pranuan luftën agresive dhe kaluan në anën e grekëve, të gatshëm për të luftuar kundër fashistëve italianë për çlirimin e Atdheut, u trajtuan si armiq dhe u mbyllën në kampe përqendrimi në Kretë e gjetkë. Autoritetet greke në Shqipëri u sollën me popullsinë shqiptare si autoritete pushtimi.

Në pranverë të vitit 1941 në Ballkan ndodhën ndërlikime të reja. Musolini, pasi dështoi në frontin grek, kërkoi ndihmën e Hitlerit. Ky vendosi të ndërhynte ushtarakisht në zonën e Ballkanit, për të likuiduar frontin italo-grek, që ishte një pengesë për realizimin e «planit Barbarosa», plan i sulmit kundër BRSS, si dhe për të pushtuar Jugosllavinë dhe Greqinë. Gjermania, duke përdorur si shkak grushtin e shtetit në Jugosllavi që ndodhi më 27 mars, me anën e të cilit u rrëzua qeveria e mëparshme filogjermane, vendosi ta pushtonte ushtarakisht këtë vend. Më 6 prill 1941, Armata XII gjermane, e përkrahur nga trupat italiane, hungareze, filloi njëkohësisht sulmin kundër Jugosllavisë dhe kundër Greqisë nëpërmjet Bullgarisë. Trupat hitleriane pushtuan Beogradin, Selanikun e Athinën. Kjo u dha mundësi ushtrive italiane në Shqipëri, të cilat e kishin kaluar tani numrin 600 000, të rifitonin pozitat e humbura dhe të hynin në Greqi. Më 17 prill ushtria jugosllave kapitulloi. Më 21 prill u nënshkrua kapitullimi i 16 divizioneve greke. Kështu Jugosllavia dhe Greqia ranë nën zgjedhën e pushtuesve italianë e gjermanë, të cilët në bazë të marrëveshjeve të Vjenës (prill 1941) ndanë midis tyre zonat e pushtimit e të ndikimit ekonomik në Ballkan.

Por popujt e Jugosllavisë e të Greqisë, ashtu si edhe populli shqiptar, të tradhtuar nga qeveritë e tyre, nuk e pranuan pushtimin dhe nën udhëheqjen e komunistëve u hodhën në luftë kundër agresorëve italianë e gjermanë.

Pas pushtimit të Jugosllavisë e Greqisë pushtuesit fashistë, nën parullën demagogjike të «Shqipërisë së madhe» (duke i paraqitur kërkesat e tyre territoriale si kërkesa të qeverisë së Tiranës), përfshinë nën sundimin e vet një pjesë të tokave shqiptare që i ishin dhënë Serbisë në bazë të vendimeve arbitrare të Londrës (1913) dhe që iu njohën padrejtësisht Jugosllavisë me traktatin e Versajës.

«Bashkimin» e Kosovës me trungun e atdheut, që bënë nazifashistët më 1941, «si komunistë e si shqiptarë, — thotë shoku Enver Hoxha, ... me plot të drejtë ne nuk e quanim një zgjidhje të vërtetë, por një lodër e një mashtrim të madh»[1]. Me këtë «bashkim» kënaqeshin ambicjet e dëshirat e vjetra të Italisë fashiste për t'u shtrirë në Ballkan; nga ana tjetër, fashizmi synonte të largonte popullin shqiptar, sidomos të Veriut, nga lufta çlirimtare antifashiste me anë të plotësimit gjoja të ëndrrës së «bashkimit të atdheut». Në të njëjtën kohë nazizmi gjerman dhe fashizmi italian kërkonin me këtë të mbanin të gjalla e të nxitnin armiqësitë e grindjet e vjetra midis popujve ballkanikë që të mund të ruanin sundimin e tyre mbi këta popuj. Qëllimin e mbrapsht që kishin nazifashistët me «bashkimin» e Kosovës, populli shqiptar e kuptoi më thellë sidomos pas krijimit të Partisë Komuniste, e cila e bëri plotësisht të qartë se çështjen kombëtare shqiptare në tërësi dhe problemin e Kosovës në veçanti nuk mund ta zgjidhte kurrë fashizmi, as shërbëtorët e tij. Ai u hodh në Luftën çlirimtare, së bashku me popujt e tjerë ballkanikë kundër armiqve të përbashkët fashistë, duke u mbështetur në parimet e solidaritetit ndërkombëtar dhe në të drejtën e vetëvendosjes që do t'u njihej të gjithë popujve.

### 3. ACARIMI I KRIZËS POLITIKE NË SHQIPËRI

**Dega e Grupit Komunist të Korçës në Tiranë. Enver Hoxha**

Grupet komuniste vunë gurët e parë në themelet e organizimit të Luftës Nacionalçlirimtare. Por ato nuk ishin në gjendje të udhëhiqnin lëvizjen antifashiste të masave, për arsye të mungesës së një vije politike unike në luftën kundër pushtuesve, për arsye të përçarjes dhe grindjeve të brendshme dhe të lidhjeve të dobëta me masat popullore dhe veçanërisht me fshatarësinë.

Vijën më të drejtë për luftën kundër pushtuesve e kishte Grupi Komunist i Korçës.

Komunistët ishin në krye të demonstratave, grevave,

1) Enver Hoxha. *Titistët*, Tiranë, 1982, f. 69.

sabotimeve. Ata ishin për luftën e armatosur kundër shtypësve të huaj e tradhtarëve. Anëtarët e Grupit Komunist të Korçës, të Shkodrës dhe të «Të rinjve» merrnin pjesë së bashku në luftën antifashiste. Pikërisht kjo luftë e përbashkët e anëtarëve të thjeshtë të të gjitha grupeve komuniste u bë mbështetja kryesore për afrimin e komunistëve shqiptarë dhe për bashkimin e tyre në një parti të vetme komuniste.

Një sukses i rëndësishëm për lëvizjen komuniste në Shqipëri dhe për Luftën Nacionalçlirimtare ishte organizimi i Degës së Grupit të Korçës në Tiranë, në fillim të vitit 1940. Për të parën herë që nga themelimi i tij, Grupi e shtrinte veprimtarinë e vet të mirëfilltë jashtë Korçës, në qytetet dhe krahinat e tjera të Shqipërisë. Dega e Grupit Komunist të Korçës në Tiranë u bë shumë shpejt qendra më aktive e lëvizjes komuniste dhe nacionalçlirimtare të vendit. Vija e saj e drejtë dhe veprimtaria e saj e gjithanshme e ngritën atë mbi grupet. Kjo qendër shërbeu si nyje për vendosjen e lidhjeve të shëndosha midis komunistëve internacionalistë të të gjitha grupeve dhe më vonë për themelimin e Partisë Komuniste të Shqipërisë. Ajo vendosi gjithashtu lidhjet e para me nacionalistët patriotë dhe me çetën e Myslim Pezës, e cila kryente veprime të armatosura kundër pushtuesve që nga viti 1940.

Në krye të degës së Grupit Komunist të Korçës në Tiranë ishte **Enver Hoxha.**

Enver Hoxha lindi në Gjirokastër më 16 tetor 1908. Mësimet fillore i kreu në vendlindje, kurse shkollën e mesme e filloi në liceun e Gjirokastrës, ku kreu katër klasë, dhe e mbaroi në Korçë. Që kur ishte nxënës në lice ai u shqua për pikëpamjet e tij përparimtare e patriotike.

Pas mbarimit të shkollës së mesme më 1930, Enver Hoxha hyri në Universitetin e Monpeljesë së Francës, por për shkak vështirësish materiale, iu desh të linte studimet dhe të shkonte në Paris për të zënë punë. Me të arritur aty, ai krijoi lidhje me redaksinë e gazetës «Ymanite», organ i Komitetit Qendror të Partisë Komuniste Franceze, ku shkroi artikuj që demaskonin regjimin zogist në Shqipëri.

Duke mos gjetur punë të përhershme në Paris, u detyrua të shkonte në Belgjikë, ku për disa kohë punoi si sekretar i konsullatës shqiptare në Bruksel dhe njëkohësisht vazhdoi studimet në Universitetin e këtij qyteti. Por agjentët e Zogut jashtë Atdheut e zbuluan veprimtarinë e tij. Ai u pushua nga puna e u detyrua të kthehej në Shqipëri më 1936.

Pas një kohe u emërua mësues në Liceun e Tiranës, ku qëndroi vetëm katër muaj, pastaj u transferua në Liceun e Korçës. Në Korçë u vu në lidhje me Grupin Komunist të atjeshëm dhe u bë një nga anëtarët e tij më aktivë.

Në pragun e pushtimit Enver Hoxha u dallua si një nga organizatorët kryesorë të qëndresës popullore në Korçë. Kjo veprimtari revolucionare e tij ra në sy të pushtuesve fashistë, të cilët për këtë arsye e pushuan nga puna me motivacionin «element kundër regjimit». Me vendim të qendrës së Grupit Komunist të Korçës, në fillim të vitit 1940 ai shkoi në Tiranë, ku do të punonte për ta shtrirë veprimtarinë e këtij grupi dhe për organizimin e lëvizjes komuniste e antifashiste në kryeqytet dhe në zona të tjera të Shqipërisë. Dyqani «Flora», me anën e të cilit Enver Hoxha maskonte punën e vet ilegale, u bë baza kryesore e grumbullimit dhe e veprimtarisë revolucionare të komunistëve në kryeqytet. Në këtë dyqan Enver Hoxha bëri një varg takimesh me patriotë të ndryshëm. Që këtej delnin udhëzimet për organizimin e luftës së armatosur kundër fashizmit. Në Tiranë ai shkroi trakte e thirrje drejtuar popullit për luftën kundër fashizmit. Nëpërmjet Enver Hoxhës Grupi Komunist i Korçës vendosi lidhjet e para të vërteta me përfaqësuesit e Grupit të Shkodrës, në krye të të cilit qëndronin tani Vasil Shanto e Qemal Stafa.

Shndërrimi i vendit në shesh lufte, pasojat e rënda — humbjet në njerëz, shkatërrimet, dëmtimet që i shkaktoi lufta italo-greke popullit shqiptar, manifestimi i kalbësisë së plotë të shtetit fashist italian në këtë luftë dhe zgjerimi i veprimtarisë së komunistëve ndikuan drejtpërdrejt në rritjen e dukshme të qëndresës së armatosur në Shqipëri. U shtuan aksionet luftarake kundër pushtuesve. Çeta e patriotit Myslim Peza që nga marsi deri në qershor 1941 kreu një varg goditjesh kundër karabinierëve dhe milicëve fashistë në postat dhe vijat e komunikacionit të armikut në zonën e Tiranës.

Më 17 maj të këtij viti, gjatë vizitës në Shqipëri të Viktor Emanuelit III, punëtori Vasil Laçi e qëlloi atë me armë në mes të kryeqytetit. Ky akt ishte shprehje e hapur e zemërimit popullor kundër pushtimit fashist. Në pranverë, Grupi Komunist i Korçës vendosi dërgimin e komunistëve të parë në mal për të organizuar reparte të armatosura partizane që do të luftonin kundër pushtuesve.

Për të shtypur qëndresën popullore antifashiste që rritej pa pushim pushtuesit shtuan terrorin dhe ndjekjet kundër popullit. U arrestuan e u burgosën qindra patriotë.

Sipas raporteve zyrtare të Drejtorisë së përgjithshme të policisë fashiste, vetëm në maj 1941 u bënë 1130 bastisje banesash 21131 kontrolle personash dhe në fushat e përqendrimit të Italisë u internuan 5 279 patriotë.

Në marrëveshje midis Grupit Komunist të Korçës e Shkodrës u krijua «komisioni i arbitrazhit» që kishte për detyrë të bashkërendonte veprimtarinë e këtyre grupeve kundër pushtuesve fashistë.

Rritja e mëtejshme e luftës kundër pushtuesve e tradhtarëve shtronte në rend të ditës nevojën e udhëheqjes së shëndoshë të kësaj lufte, e bënte më të ngutshëm dhe imperativ krijimin e Partisë Komuniste Shqiptare. Në këtë kohë ekzistonin të gjitha kushtet për formimin e një udhëheqjeje të tillë marksiste-leniniste.

**Fillimi i Luftës së Madhe Patriotike të Bashkimit Sovjetik dhe ndihmi i saj në Shqipëri**

Lëvizja Nacionalçlirimtare në Shqipëri mori një hov të mëtejshëm me hyrjen e Bashkimit Sovjetik në Luftën e Dytë Botërore, si pasojë e sulmit të pabesë të Gjermanisë hitleriane. Duke luftuar kundër Anglisë dhe Francës, Gjermania nuk kishte hequr dorë nga planet agresive kundër shtetit të parë socialist, Bashkimit Sovjetik, megjithëse në gusht 1939 ajo kishte nënshkruar me të paktin e mossulmimit. Gjermania naziste, e cila kishte nënshtruar Evropën, kur fuqia e saj ushtarake dhe ekonomike kishte arritur kulmin, pas përgatitjesh të mëdha, më 22 qershor 1941 sulmoi pabesisht Bashkimin Sovjetik. Kështu filloi Lufta e Madhe Patriotike e popullit sovjetik.

Bashkimi Sovjetik, nën udhëheqjen e J.V.Stalinit, duke qenë mburoja kryesore e paqes dhe e përparimit botëror, luajti rolin vendimtar për krijimin e koalicionit të madh antifashist dhe u bë mbështetja e garancia kryesore për fitoren e popujve në luftën kundër pushtuesve fashistë.

Lufta nacionalçlirimtare e popujve të shtypur, si pjesë përbërëse e luftës së këtij koalicioni, mori menjëherë përpjesëtime të gjera dhe më të organizuara. Duke u ndodhur përpara kërcënimeve serioze të Gjermanisë hitleriane dhe të shtyrë nga vullneti i popujve për të luftuar fashizmin, qeveritë e Anglisë dhe ShBA u detyruan të lidhnin aleancë ushtarake me Bashkimin Sovjetik për luftën e përbashkët kundër pushtuesve fashistë. Sipas kushteve të kësaj aleance, Anglia dhe ShBA zotoheshin që

brenda vitit 1942 të hapnin frontin e dytë në Evropë, në mënyrë që Gjermania të vihej midis dy zjarreve. Po në të vërtetë, siç treguan ngjarjet e mëvonshme, qarqet imperialiste anglo-amerikane me shkase të ndryshme nuk i plotësonin zotimet, sepse shpresonin ta dobësonin ekonomikisht e politikisht BRSS dhe të vendosnin pastaj lirisht sundimin e tyre në gjithë botën. Bashkimi Sovjetik, nga ana e tij, vuri të gjitha forcat për asgjësimin e pushtuesve hitlerianë. Ai mbajti mbi vete peshën kryesore të luftës dhe u bë faktori vendimtar për fitoren mbi fashizmin.

Me hyrjen e Bashkimit Sovjetik në luftë, u hapën perspektiva të sigurta për shkatërrimin e Gjermanisë naziste dhe të aleatëve të saj, e sidomos të Italisë, dhe, si pasojë, u zgjeruan mundësitë për çlirimin e gjithë popujve të shtypur, duke përfshirë këtu edhe popullin shqiptar.

Populli shqiptar, që ndodhej në luftë të papajtueshme me pushtuesit fashistë, e priti me zëmërim të thellë sulmin e pabesë të Gjermanisë hitleriane kundër Bashkimit Sovjetik. Në të njëjtën kohë ai shprehu simpatinë dhe solidaritetin e tij me luftën e drejtë patriotike të popullit sovjetik.

Me hyrjen e Bashkimit Sovjetik në luftë popullit shqiptar iu shtuan shumë shpresat për çlirimin e tij.

Me hovin e ri, që mori lëvizja çlirimtare, komunistët e ndjenë më tepër se kurrë të domosdoshme që të organizoheshin mbi baza të shëndosha. Në këto kushte përpara komunistëve shqiptarë shtrohej detyra e ngutshme për t'i dhënë fund përçarjes, për t'u bashkuar sa më parë dhe për ta zgjeruar veprimtarinë antifashiste.

Menjëherë pas sulmit të Gjermanisë fashiste kundër Bashkimit Sovjetik, grupet komuniste, me anë traktesh të njëpasnjëshme që u shpërndanë në qytete e fshatra të vendit, dënonin ashpër agresionin e pabesë fashist dhe i bënin thirrje popullit të ngrihej në luftë kundër pushtuesve, duke shprehur besimin e plotë në fitoren e sigurtë mbi fashizmin.

Në një thirrje të komunistëve drejtuar popullit në shtator 1941 thuhej: «Luftën tonë për çlirimin kombëtar ta lidhim ngushtë me luftën heroike të popujve kreshnikë të Bashkimit Sovjetik, pararoja e lavdishme në luftën kundër fashizmit».

**Keqësimi i gjendjes politike dhe ekonomike në Shqipëri**

Nga vera dhe vjeshta e vitit 1941 si pasojë e zgjerimit të mëtejshëm dhe të bashkërendimit të veprimtarisë së grupeve komuniste, qëndresa e popullit shqiptar kundër pushtuesve mori përpjesëtime më të gjera.

Grupi Komunist i Korçës dhe ai i Shkodrës dërguan së bashku anëtarë të tyre në male për të organizuar reparte të armatosura antifashiste dhe organizuan një varg aksionesh kundër pushtuesve edhe në qytete. Aksioni më i rëndësishëm ishte demonstrata e madhe antifashiste që shpërtheu në Tiranë më 28 tetor 1941, ditën e përvjetorit të marshimit fashist mbi Romën. Kjo demonstratë, udhëheqës i së cilës ishte Enver Hoxha, u shndërrua në një përleshje të masave popullore me fashistët. Ajo pati rëndësi të veçantë politike, ngjalli entuziazmin dhe e shtoi besimin në bashkimin luftarak të të gjitha forcave antifashiste. Kjo demonstratë tregoi se aksionet e drejtpërdrejta e masive dhe jo diskutimet shterpe siguronin bashkimin e forcave re-



Demonstrata e 28 tetorit 1941 në Tiranë

volucionare në luftën çlirimtare dhe në fitoren mbi fashizmin. «Ajo u bë gur prove për bashkimin e komunistëve shqiptarë dhe tregoi forcën e pashtershme të popullit tonë,

urrejtjen dhe vendosmërinë e tij për luftë kundër fashizmit e kuislingëve»[1].

Organizatori i kësaj demonstrate, Enver Hoxha, i ndjekur nga fashistët, u detyrua të hidhej në ilegalitet dhe të vazhdonte në rrethana të tilla veprimtarinë e vet revolucionare. Autoritetet fashiste e dënuan atë me vdekje në mungesë.

Për të protestuar kundër masave të egra, që morën fashistët italianë kundër pjesëmarrësve të demonstratës në Tiranë, më 8 nëntor 1941 u organizua demonstrata e madhe antifashiste e Korçës, kundër së cilës pushtuesit fashistë përdorën zjarrin e armëve. Në këtë përleshje të përgjakshme me fashistët pati të vrarë dhe të plagosur. Midis tyre ra dëshmor edhe komunisti Koci Bako.

Demonstrata e Korçës pas asaj të Tiranës tingëlloi si një kushtrim për kryengritjen popullore; ajo «dha sinjalin e përgjithshëm të luftës kundër fashizmit»[2].

Këto veprime masive të udhëhequra nga komunistët dhe të përkrahura nga masat popullore e acaruan krizën politike dhe i shqetësuan shumë pushtuesit fashistë. Armiqtë jepnin alarmin se komunistët po përgatisnin kryengritjen. Për të përballuar gjendjen e krijuar, pushtuesit fashistë përdorën në shkallë të gjerë terrorin, u hodhën në sulm të gjithanshëm për të shuar Lëvizjen Nacionalçlirimtare dhe për të kapur drejtuesit e kësaj lëvizjeje. Por ata u treguan të pazotë për t'i bërë ballë gjendjes së krijuar. Komunistët i përkrahte dhe i mbronte populli. Drejtoria e përgjithshme e policisë fashiste ishte e detyruar të pranonte se të gjitha përpjekjet e organeve të saj për të shuar Lëvizjen Nacionalçlirimtare nuk kishin dhënë «asnjë rezultat të dobishëm», se organet e policisë kishin dhënë «prova inferioriteti» kundrejt organizatave komuniste dhe se komunistët mund të bënin ç'të donin «duke qenë gati të sigurtë se do të ngelnin të pandëshkuar».

Politika e grabitjes kolonialiste që zbatonin pushtuesit solli edhe keqësimin e mëtejshëm të gjendjes ekonomike të popullit shqiptar. Iluzioni i mirëqënies, që fashistët kishin krijuar në mënyrë artificiale në fillim, ishte zhdukur me kohë. Inflacioni i pandalshëm solli zhvleftësimin e frangut shqiptar, rritjen e çmimeve dhe të kostos së jetesës. Në krahasim me vitin 1938, pushtuesit italianë më 1939 hodhën në qarkullim 2,5 herë më tepër kartmonedha, më 1940 7,5 herë, kurse më 1942 hodhën 13,5 herë

---

1) Enver Hoxha. *Kur lindi Partia*, Tiranë, 1982, f. 158.

2) *Dokumente kryesore të PPSh*, vëll. I, Tiranë, 1960, f. 19.

më shumë. Sipas buletinit të çmimeve të Bankës Kombëtare të Shqipërisë, çmimet e mallrave të konsumit (ushqim e veshmbathje), në krahasim me marsin e vitit 1939, më 1940, u rritën afro 3 herë, më 1941 afro 6 herë dhe më 1942 afro 10 herë në një kohë kur rrogat e nëpunësve e të punëtorëve u rritën vetëm 1,5 herë. Si rrjedhim, kostua e jetesës (në krahasim me marsin e vitit 1939) më 1940 u rrit 2,7 herë, më 1941 mbi 5 herë dhe më 1942 afro 10 herë më shumë. Përveç këtyre, pushtuesit fashistë i grabitën fshatarësisë shqiptare toka për objekte ushtarake, gjënë e gjallë, drithin, leshin dhe pasuri të tjera për të mbajtur ushtrinë e pushtimit.

Të gjitha këto masa e acaruan më tej krizën politike dhe ekonomike në Shqipëri, shtuan urrejtjen e masave të gjera popullore ndaj skllavëruesve fashistë e veglave të tyre dhe e bënë edhe më të padurueshëm regjimin e pushtimit.

Për t'i bërë ballë gjendjes së vështirë pushtuesit italianë, në tetor 1941, vendosën të vinin në krye të qeverisë kukull shqiptare një njeri më të fortë dhe më të zotin se Shefqet Vërlaci. Sipas propozimit të Çianos, Musolini dhe Viktor Emanueli vunë kryeministër të ri të Shqipërisë Mustafa Merlikë Krujën, shërbëtor dhe agjent i vjetër i fashizmit, që cilësohej si «një dorë e fortë» dhe i aftë për të nënshtruar popullin shqiptar me anë të dhunës dhe të ndonjë «reforme» me karakter gjoja kombëtar. Ndërrimi u shpall ditët e para të dhjetorit.

Në këtë kohë në Shqipëri ishin pjekur kushtet objektive për kryengritje kundër pushtuesve. Por ajo nuk mund të zhvillohej pa një udhëheqje të aftë për ta bërë popullin plotësisht të ndërgjegjshëm, për ta ngritur, për ta bashkuar, për ta organizuar dhe për ta çuar atë në fitore.

Krijimi i Partisë Komuniste të Shqipërisë, që duhej të merrte përsipër udhëheqjen e Luftës Nacionalçlirimtare të popullit shqiptar, ishte bërë tanimë një domosdoshmëri historike.

# KREU X

## ORGANIZIMI I LUFTËS KUNDËR PUSHTUESVE ITALIANË NËN UDHËHEQJEN E PARTISË KOMUNISTE TË SHQIPËRISË (Nëntor 1941 — verë 1943)

### 1. THEMELIMI I PARTISË KOMUNISTE TË SHQIPËRISË

**Mbledhja e Grupeve Komuniste të Shqipërisë**

Organizimi dhe udhëheqja e Luftës Nacionalçlirimtare nuk mund të merrej përsipër nga asnjë prej grupeve komuniste të veçuara ekzistuese. Ky ishte përfundimi në të cilin arritën komunistët shqiptarë. Nga ana tjetër, as borgjezia kombëtare, e paorganizuar, e përçarë politikisht, e dobët dhe e varur ekonomikisht nga imperializmi, pa asnjë parti të vetën politike, nuk ishte në gjendje të udhëhiqte popullin shqiptar në luftën për çlirimin kombëtar. Në kushtet konkrete një parti revolucionare e klasës punëtore mund të bëhej forca e vërtetë organizuese dhe udhëheqëse e popullit shqiptar në luftën për çlirimin kombëtar e shoqëror.

Kushtet e nevojshme për krijimin e një partie të tillë komuniste qenë pjekur plotësisht. Kushtin kryesor e përbënin ekzistenca dhe zgjerimi i lëvizjes komuniste e punëtore në Shqipëri. Në dhjetëvjetëshin e fundit çdo lëvizje demokratike e revolucionare në vend ishte zhvilluar me pjesëmarrjen ose nën ndikimin e komunistëve shqiptarë. Në radhët e grupeve komuniste ishin përgatitur kuadrot e para revolucionare marksiste-leniniste, organizatorët e parë të masave. Në rrethanat aktuale tjetër kusht kryesor i brendshëm ishte acarimi në kulm i kontradiktave shoqë-

rore në Shqipëri. Shtypja e egër kombëtare dhe shfrytëzimi, rritja e qëndresës së popullit shqiptar kundër pushtuesve fashistë e tradhtarëve kishin krijuar në vend një situatë revolucionare. Kjo gjendje kërkonte në mënyrë të ngutshme një udhëheqje të aftë revolucionare për të drejtuar luftën dhe për të siguruar fitoren. Një detyrë të tillë në rrethanat konkrete të Shqipërisë mund ta kryenin vetëm komunistët. Si kusht objektiv i jashtëm i dorës së parë ishte zgjerimi i lëvizjes revolucionare punëtore botërore, sidomos rrethanat e reja që u krijuan me hyrjen e Bashkimit Sovjetik në luftën kundër Gjermanisë hitleriane.

Pra, krijimi i Partisë Komuniste të Shqipërisë u përgatit nga gjithë zhvillimi historik, ekonomik, politik e shoqëror i Shqipërisë në rrethana të caktuara ndërkombëtare.

Si një faktor vendimtar për lidhjen e komunistëve shqiptarë të grupeve të ndryshme komuniste dhe për shkrirjen e këtyre grupeve shërbeu lufta e përbashkët e komunistëve kundër skllavëruesve fashistë e tradhtarëve. Një punë shumë të madhe, gjithashtu të një rëndësie vendimtare për të propaganduar nevojën historike për krijimin e një partie të vetme revolucionare të klasës punëtore, për bashkimin luftarak të komunistëve mbi bazat e marksizëm-leninizmit dhe për organizimin në praktikë të punës përgatitore për themelimin e Partisë, zhvilloi Enver Hoxha në krye të degës së Tiranës të Grupit Komunist të Korçës Rreth kësaj qenë bashkuar një numër i rëndësishëm komunistësh të të gjitha grupeve.

Në këto rrethana udhëheqësit e grupeve komuniste arritën më në fund në marrëveshje për thirrjen e një mbledhjeje ku të shqyrtohej çështja e shkrirjes së grupeve dhe e krijimit të Partisë Komuniste të Shqipërisë. Një marrëveshje e tillë u arrit në fillim midis Grupit Komunist të Korçës e Grupit Komunist të Shkodrës. Pak më vonë u bashkua edhe Grupi i «Të Rinjve».

*Mbledhja e përfaqësuesve të grupeve komuniste të Shqipërisë për themelimin e Partisë u hap në Tiranë më 8 Nëntor 1941. Qysh në fillim, pas propozimit të paraqitur nga shoku Enver Hoxha, mbledhja mori vendim historik për shkrirjen e grupeve dhe themelimin e Partisë Komuniste të Shqipërisë (PKSh).* Pastaj u diskutuan raportet mbi veprimtarinë e secilit grup komunist dhe u përcaktuan detyrat themelore organizative e politike të Partisë.

Gjatë diskutimeve u shfaqën edhe një varg mosmarrëveshjesh në lidhje me çështjet ideologjike, taktike e organizative të Partisë. Pozitat marksiste-leniniste në mbledhje i mbronte shoku Enver Hoxha në luftë kundër pi-



Shoku Enver Hoxha — themelues dhe udhëheqës i Partisë Komuniste të Shqipërisë

këpamjeve likuidatore të shprehura nga Anastas Lula e Sadik Premtja, të cilët në fakt ishin kundër krijimit të një Partie Komuniste në Shqipëri dhe mohonin në mënyrë të veçantë rolin udhëheqës të Partisë në Luftën Nacionalçlirimtare. Me shokun Enver Hoxha ishin Qemal Stafa dhe shumica e pjesëmarrësve. Mbledhja përfundoi me ngadhënjimin e parimeve të marksizëm-leninizmit. Pozitat dhe pikëpamjet e elementëve antiparti e likuidatorë u demaskuan dhe u dënuan me vendosmëri si antimarksiste dhe antikombëtare.

Mbledhja hodhi themelet ideologjike dhe organizative të Partisë së re marksiste-leniniste. Ajo «e armatosi Partinë me një program të qartë luftarak, marksist-leninist, program që u përgjigjej, në vija të përgjithshme, detyrave imediate që na shtroheshin»[1].

Në këtë Mbledhje u zgjodh Komiteti Qendror i Përkohshëm. Komiteti Qendror i Përkohshëm duhej të kryente detyrën më të ngutshme që i ngarkoi Mbledhja, të organizonte Partinë mbi baza marksiste-leniniste duke e spastruar nga elementët fraksionistë dhe likuidatorë, duke zhdukur frymën e grupazhit, si dhe të organizonte e të udhëhiqte punën praktike për zbatimin e programit të Partisë. Drejtimi i Komitetit Qendror të Partisë iu ngarkua shokut Enver Hoxha.

**Programi politik i Partisë Komuniste të Shqipërisë në Luftën Nacionalçlirimtare**

Vijat kryesore të programit të Partisë u përcaktuan nga rezolucioni që u miratua në Mbledhjen e Grupeve Komuniste. Qëllimi strategjik i Partisë ishte: «Të luftohet për pavarësinë kombëtare të popullit shqiptar dhe për qeverinë popullore demokratike në një Shqipëri të lirë prej fashizmit»[2]. Kjo detyrë ishte e lidhur ngushtë me zgjidhjen e kontradiktave kryesore, që ekzistonin në Shqipëri në këtë kohë: kontradikta midis pushtuesve fashistë, që kishin robëruar vendin, dhe popullit shqiptar që donte të jetonte i lirë dhe i pavarur, dhe kontradikta midis mbeturinave të theksuara feudale dhe masave popullore që kërkonin vendosjen e të drejtave demokratike.

Në kushtet konkrete të Shqipërisë në plan të parë kishte dalë kontradikta midis pushtuesve dhe popullit të robëruar, kurse kontradikta e brendshme shoqërore kishte kaluar në plan të dytë. Mirëpo meqë feudalët dhe borgjezia reaksionare qenë bërë mbështetja sociale për robërimin e popullit, të dy kontradiktat u gërshetuan me njëra-tjetrën. Si pasojë, zgjidhja e njërës kërkonte medoemos zgjidhjen në të njëjtën kohë edhe të tjetrës. Prandaj Partia Komuniste e Shqipërisë luftën kundër pushtuesve fashistë nuk e ndau kurrë nga lufta kundër tradhtarëve dhe bashkëpunëtorëve të fashizmit, për një Shqipëri të lirë, të pavarur dhe demokratike-popullore. Për këtë arsye Lëvi-

1) Enver Hoxha. *Kur lindi Partia*, Tiranë, 1982, f. 220.

2) *Dokumente kryesore të PPSh*, vëll. I, f. 26.

zja Nacionalçlirimtare e popullit shqiptar ishte njëkohësisht një revolucion politik shoqëror, që krahas me dëbimin e pushtuesve fashistë, duhej të përmbyste edhe pushtetin e forcave reaksionare të brendshme dhe në vend të tij të ngrihej një pushtet demokratik-popullor.

Për të arritur qëllimin themelor, programi parashikonte si një nga detyrat kryesore bashkimin dhe organizimin luftarak të popullit në një front të vetëm nacionalçlirimtar pa dallim klase, feje, krahine dhe bindjeje politike. Në këtë front do të përfshiheshin «të gjitha fuqitë patriotike dhe antifashiste»[1] të vendit. Baza e këtij bashkimi do të ishte «njësia luftarake në mes masave punonjëse të qytetit e të fshatit»[2], ndërsa forca udhëheqëse Partia Komuniste e Shqipërisë.

Si formë kryesore të luftës programi përcaktonte kryengritjen e armatosur. Në rezolucionin e Mbledhjes së Grupeve Komuniste vihej si detyrë: «të mbjellim idenë për një kryengritje të përgjithshme çlirimtare të popullit»[3]. Që të arrihej kjo, Partia kërkonte përgatitjen politikisht dhe ushtarakisht të masave për kryengritje, nëpërmjet grevave, demonstratave, sabotazheve dhe të një pune të dendur sqaruese në gjirin e tyre. Për luftën e armatosur kundër pushtuesve vihej si detyrë të organizohej lëvizja partizane, njësitet guerile dhe çetat, të cilat duhej të shërbenin si bërthamë e Ushtrisë së ardhshme Nacionalçlirimtare.

Lufta Nacionalçlirimtare e popullit shqiptar ishte një pjesë përbërëse e luftës së madhe botërore antifashiste. Për këtë arsye në programin e Partisë vihej si detyrë lidhja e ngushtë e luftës së popullit shqiptar me Luftën Patriotike të Bashkimit Sovjetik dhe me luftën e aleatëve të tij, ShBA e Britanisë së Madhe, si edhe me luftën çlirimtare të popujve të robëruar.

Në programin e Partisë shtrohej si detyrë e veçantë aleanca me Bashkimin Sovjetik dhe popullarizimi i rolit pararojë të tij në luftën çlirimtare kundër fashizmit. Përveç kësaj, theksohej nevoja për të zhvilluar bashkëpunimin luftarak me të gjithë popujt e Ballkanit sidomos me popujt serbë, grekë, malazezë e maqedonas, të cilët ishin ngritur në luftë për çlirimin e vet kombëtar.

«Vetëm duke i përmbushur këto detyra, — thuhej në rezolucion, — Partia jonë mund të sigurojë influencën e vet në masat popullore dhe t'i vërë armiqtë në pamundësi

---

1) *Po aty.*

2) *Po aty.*

3) *Po aty.*

## THEMELIMI DHE ORGANIZIMI I P.K. SHQIPTARE (8.XI.1941)





Shtëpia ku u themelua Partia Komuniste e Shqipërisë

për të shmangur luftën popullore prej udhës së drejtë, prej udhës së luftës kundër fashizmit».[1]

Partia Komuniste e Shqipërisë u krijua si një Parti marksiste-leniniste, që s'pajtohej me oportunizmin, sektarizmin dhe fraksionizmin në radhët e saj, e ndërtuar sipas parimit të centralizmit demokratik.

Mbledhja e Grupeve Komuniste, në të cilën u formua Partia, në të vërtetë kishte rëndësinë e një Kongresi të Partisë. Vendimet e mbledhjes patën një vlerë të madhe historike për zhvillimin e luftës çlirimtare të popullit shqiptar dhe të lëvizjes komuniste e punëtore në Shqipëri.

Në Mbledhjen e Grupeve Komuniste, midis të tjerave, u vendos që të krijohej sa më parë organizata e Rinisë Komuniste Shqiptare, «e cila, — siç thotë shoku Enver Hoxha, — duhej të bëhej dhe u bë ndihmësja e lavdishme e Partisë Komuniste të Shqipërisë».[2]

Themelimi i organizatës së Rinisë Komuniste diktohej nga rritja e lëvizjes revolucionare antifashiste, në vijat e para të së cilës ndodhej rinia shqiptare që e ndjente thellë peshën e rëndë të shtypjes dhe të korruptimit fashist.

1) *Po aty,* f. 27.

2) Enver Hoxha. *Kur lindi Partia,* Tiranë, 1982, f 240.

Rinia, sidomos rinia punëtore dhe shkollore, që ishte përleshur e gjakosur në grevat e demonstratat antifashiste me armiqtë, e ndiente nevojën e ngutshme të organizimit nën drejtimin e një udhëheqjeje të shëndoshë revolucionare. Kjo udhëheqje do të sigurohej nga Partia nëpërmjet Rinisë Komuniste.

Në bazë të vendimit të Mbledhjes së Grupeve Komuniste dhe nën drejtimin e drejtpërdrejtë të Komitetit Qendror të Partisë, më 23 nëntor 1941 u themelua në Tiranë Organizata e Rinisë Komuniste Shqiptare.

Sekretar Politik i Komitetit Qendror të Rinisë Komuniste Shqiptare u zgjodh Qemal Stafa.

Komiteti Qendror i PKSh, duke përshëndetur themelimin e kësaj organizate, në letrën e shkruar nga shoku Enver Hoxha, shprehte bindjen se «Rinia Komuniste Shqiptare do të jetë e denjë për besimin që ka vënë mbi të Partia jonë e re dhe se do të dijë të kryejë revolucionarisht detyrën e lartë që i është ngarkuar... në njësi të çelniktë vullnetesh dhe zemrash me Partinë, të organizojë e të udhëheqë revolucionarisht rininë shqiptare të skllavëruar drejt së ardhmes së ndritur, drejt çlirimit nga zinxhirët mesjetarë të skllavërisë fashiste dhe drejt jetës së re të përparimit, të kulturës dhe të gëzimit»[1].

## 2. BASHKIMI I POPULLIT SHQIPTAR NË FRONTIN NACIONALÇLIRIMTAR. ZGJERIMI I LUFTËS SË ARMATOSUR

**Organizimi i luftës së armatosur kundër fashizmit**

Pas themelimit të PKSh, detyra kryesore që qëndronte para saj dhe që nga zgjidhja e drejtë e së cilës varej zbatimi i gjithë programit të Partisë, ishte që masat e gjera të popullit të pranonin udhëheqjen e saj, dhe, si rrjedhim, të hidheshin në luftë të hapur me armë kundër pushtuesve fashistë dhe tradhtarëve për çlirimin e vendit.

Këtë detyrë PKSh e zgjidhi me anën e një pune të gjerë dhe të palodhur politike sqaruese dhe organizative me masat e popullit dhe, kryesisht, nëpërmjet veprimeve luftarake.

Pas mbarimit të luftës italo-greke, në Shqipëri va-

1) Enver Hoxha. *Vepra,* vëll. 1, f. 1-2.

zhdonin të qëndronin forca të mëdha ushtarake italiane, të cilat i kalonin të 100 mijë vetët. Armiku, pra, ishte i fortë e i armatosur. Vështirësitë e fillimit të luftës shtoheshin edhe nga veprimtaria e «kolonës së pestë», e elementëve reaksionarë e disfatistë të maskuar në shërbim të armikut si dhe nga puna e armiqve të Partisë, si Anastas Lula, Sadik Premte etj. të cilët e ndihmonin pushtuesin duke u përpjekur të shkatërronin Partinë e të përçanin bashkimin e popullit në Luftën Nacionalçlirimtare.

Partia Komuniste e Shqipërisë ishte e vendosur t'i kapërcente me vetëmohim të gjitha këto vështirësi. Nën drejtimin e saj, tani grevat dhe demonstratat bëheshin më të organizuara, më të shpeshta e më masive. Më 28 nëntor 1941, në përvjetorin e ditës së pavarësisë, demonstrata të reja shpërthyen në të gjithë vendin. Një nga më të fuqishmet ishte demonstrata që u zhvillua atë ditë në Tiranë. Ato bënë që armiku të trembej shumë dhe treguan guximin e aftësinë udhëheqëse të Partisë Komuniste. Deri në fund të vitit 1941 u krijuan njësitet guerile në qytetet kryesore të vendit dhe në fillim të vitit 1942 në një varg qytetesh të tjera e në shumë krahina të Shqipërisë.

Njësitet guerile ishin reparte të vogla e të lëvizshme partizanësh prej 5-10 vetësh, të cilat kryenin veprime të armatosura në kushte ilegale. Në qytete njësitet guerile sabotonin veprimet e armikut, shkatërronin depot e tij, vrisnin oficerë fashistë e spiunë, rrëmbenin armë e materiale të tjera të nevojshme për Luftën Nacionalçlirimtare. Në fshatra sulmonin postet e karabinierisë dhe të milicisë fashiste, rrëmbenin të dhjetat dhe ua kthenin përsëri fshatarëve, prisnin vijat e komunikacionit etj.

Zgjerimi i shpejtë i Lëvizjes Nacionalçlirimtare i tronditi shumë armiqtë. Detyra kryesore që mori përsipër qeveria e re kuislinge e Mustafa Merlikë Krujës ishte asgjësimi i Lëvizjes Nacionalçlirimtare dhe lufta kundër komunistëve, udhëheqës të kësaj lëvizjeje. Mustafa Kruja mori masa të jashtëzakonshme policore kundër patriotëve antifashistë shqiptarë. U ndalua qarkullimi natën dhe qëndrimi ose shëtitja e më shumë se tre njerëzve bashkë, prindërit ngarkoheshin me përgjegjësi për «krimet politike» të fëmijve të tyre, ndërsa nëpunësit shtetërorë detyroheshin të bënin deklarata se besonin në fitoren e Boshtit dhe se nuk merrnin pjesë në lëvizjen komuniste etj.

Pushtuesit fashistë u kujdesën njëkohësisht t'u jepnin një ngjyrë nacionaliste veprimeve të Mustafa Krujës. Musolini i dërgoi udhëzime të posaçme Mëkëmbësit në Tiranë për t'u premtuar shqiptarëve, për qëllime mashtrimi,

«më tepër autonomi». Lidhur me këtë ata vendosën të hiqnin nga flamuri shqiptar sëpatat e Liktorit dhe stemën e Savojës, duke i quajtur këto shenja si «shkakun e zemërimit dhe revoltës së patriotëve shqiptarë» (Çiano). Këtij qëllimi i shërbeu edhe ndërrimi i emrit të Partisë Fashiste Shqiptare, duke i shtuar fjalën «kombëtare».

Masat terroriste dhe demagogjike të qeverisë kuislinge të Mustafa Krujës nuk ishin në gjendje të ndalnin rritjen e Lëvizjes Nacionalçlirimtare, të udhëhequr nga komunistët, të cilët qëndronin në radhët e para të luftës, duke treguar shembuj vetmohimi dhe heroizmi.

Më 22 shkurt 1942 në Shkodër u zhvillua një demonstratë e madhe, që u organizua nga Komiteti Qarkor i Partisë. Kjo demonstratë u shndërrua në përleshje të përgjakshme të patriotëve shqiptarë me fashistët. Më 7 prill, në Tiranë, u zhvillua një demonstratë tjetër e madhe antifashiste, e cila u shpërnda vetëm pasi pushtuesit italianë përdorën pushkët e mitralozat. Më 12 prill, në Durrës, në protestën e fuqishme me rastin e përvjetorit të pushtimit, masat popullore u përleshën me karabinierët e milicët fashistë.

Shembullin e qëndrimit heroik komunistët e dhanë edhe në burgjet e fashizmit, përpara torturave dhe vdekjes. Siç e dëshmojnë dokumentet e armikut, fjalët e tyre të fundit para vdekjes ishin: «Rroftë Shqipëria e lirë! Rroftë komunizmi!».

Në Tiranë më 5 maj, duke luftuar kundër mercenarëve fashistë, u vra anëtari i KQ të PKSh dhe sekretari politik i Rinisë Komuniste Qemal Stafa. Ai ishte një militant i shquar që ia kushtoi jetën e vet revolucionit. Ndonëse ilegal dhe i gjurmuar në të katër anët e vendit nga policia fashiste, Qemali e shtoi veprimtarinë e vet revolucionare, mori pjesë në aksione të ndryshme dhe kreu detyra të shumta e të rëndësishme të Partisë. Ai ishte një prozator i zoti dhe poet me ndjenja të holla. Shkrimet e tij ishin thirrje për revoltë kundër tiranisë fashiste. Vdekja heroike e Qemal Stafës ngjalli një valë të madhe urrejtjeje kundër pushtuesve fashistë dhe veglave të tyre dhe u bë nxitje për të shtuar radhët e luftëtarëve antifashistë[1].

Në Shkodër, më 22 qershor 1942, të rrethuar në një shtëpi duke luftuar kundër qindra karabinierëve dhe milicëve, ranë dëshmorë komunistët Perlat Rexhepi, Branko Kadia dhe Jordan Misja. Në këtë betejë fashistët, pas dështimit të përpjekjeve të shumta për ta marrë shtëpinë-

1) Dita kur u vra Qemal Stafa, 5 maji, është shpallur si «Dita e dëshmorëve» dhe përkujtohet në gjithë vendin.

-kala të komunistëve, u detyruan ta bombardojnë me aeroplan. Në përleshje të ashpër me fashistët më 19 korrik në Goricë të Gjirokastrës u vra Myzafer Asqeriu. Në rrugët e Tiranës, duke luftuar me fashistët ra heroikisht komunisti Misto Mame, më 16 gusht, dhe pas katër ditësh komunisti Mihal Duri.

Në këtë kohë u kryen një varg veprimesh luftarake kundër fashistëve në të gjithë vendin. Në Tiranë njësitet guerile hodhën në erë centralin telefonik, depon e xhenios, sulmuan aerodromin ku shkatërruan pajisje ushtarake, vranë agjentë të fashizmit etj. Në Vlorë sulmuan qendra të milicisë e karabinierisë, u hodhën në erë depot me municion luftarak në Radhimë e në Mavrovë, u vranë agjentë të armikut. Në Korçë u dogjën ndërtesa e fashios dhe depoja e fabrikës së birrës, u vra kuestori (shefi i policisë fashiste) dhe armiq të tjerë, ndërsa në Elbasan u vra prefekti. Në Shkodër u sulmua e u hap burgu, prej nga u arratisën shumë të burgosur politikë.

Por veprimi luftarak më i madh deri atëherë, i organizuar në shkallë kombëtare nga PKSh, ka qenë aksioni i 24 korrikut 1942. «Nata e 24 korrikut, — udhëzonte Komiteti Qendror të gjitha organizatat e Partisë, — duhet të jetë një natë sulmi të përgjithshëm mbi armikun. Preni telat, shtyllat telefonike e telegrafike në të gjithë qarkun tuaj. Goditni armikun atje ku e dëmtoni më shumë.»

Të nesërmen në të gjithë Shqipërinë nuk punonte më asnjë vijë telefonike dhe telegrafike.

Ky aksion i madh u kalli frikën armiqve, pasi ishte një shfaqje e forcës gjithnjë më të madhe dhe më kërcënuese të lëvizjes çlirimtare. Të trembura nga ky aksion, forcat italiane që ndodheshin në Greqi, njoftonin komandën e tyre: «Ne nuk i ndjejmë shpatullat të sigurta!».

Krahas aksioneve të njësiteve guerile, në qytete herë pas here shpërthenin demonstrata të fuqishme, me pjesëmarrjen e një numri të madh njerëzish, burra e gra, sidomos të rinj e të reja. Në njërën ndër këto demonstrata që u zhvillua më 17 shtator 1942 në Tiranë dhe që njihet si demonstrata e grave, të cilat protestonin kundër internimit në Itali të patriotëve të burgosur nga fashistët dhe kërkonin lirimin e tyre, mbeti e plagosur rëndë nëna Mine Peza, e cila vdiq pas disa ditësh. Vdekja e saj shërbeu si kushtrim për Luftën Antifashiste Nacionalçlirimtare.

Veprimet luftarake kundër pushtuesve u bënë më të shpeshta me krijimin e çetave partizane. Sipas direktivave të Komitetit Qendror të PKSh të shkurtit e marsit 1942, në pranverë të këtij viti, përveç çetës së Pezës që vepronte

si çetë partizane prej gushtit 1941, u krijuan edhe çetat partizane të Kurveleshit, Gorës, Skraparit, Shkodrës, Mokrës, Devollit e Dibrës, kurse në korrik e në gusht u formua çeta e Matit dhe çeta e Çermenikës.

Përveç çetave vepronin edhe një numër njësitesh partizane. Ndër kryesoret ishin njësiti i Vlorës, i krijuar që në janar 1942, dhe njësitet e Mokrës, të Kolonjës, të Martaneshit, të Mallakastrës, të Malësisë së Gjakovës etj. Më vonë këto njësite u shndërruan në çeta.

Çeta partizane ishte njësi luftarake që përbëhej prej 20-60 vetësh, të armatosur me armë të lehta të llojeve të ndryshme. Çeta drejtohej nga komandanti dhe komisari politik. Bërthama e çetave partizane ishin komunistët (anëtarët e partisë dhe të rinjtë komunistë), që u dërguan nga komitetet qarkore të Partisë posaçërisht nga qytetet në mal. Rritja e çetave u bë sidomos me fshatarë. Fshati u bë baza dhe burimi i çetave partizane. Të gjithë luftëtarët e çetës ishin vullnetarë. Partia u ngarkoi atyre të kryenin aksione luftarake kundër pushtuesve e tradhtarëve, t'i edukonin partizanët me ndërgjegje të lartë patriotike e revolucionare dhe t'i ngrinin nga ana kulturore e arsimore, të propagandonin vijën e Partisë në masat fshatare, të mobilizonin popullin në luftën çlirimtare e ta ndihmonin atë të ngrinte këshillat nacionalçlirimtarë.

Çetat partizane u hodhën menjëherë në veprime luftarake kundër pushtuesve dhe tradhtarëve. Ato kryen një varg goditjesh kundër postave të armikut dhe spastruan krahina të tëra si Kurveleshin, Gorën, Oparin, Skraparin, një pjesë të krahinës së Matit, të krahinës së Dibrës etj. Ato sulmuan automjete me karabinierë, milicë e ushtarë. Nga më të rëndësishmet ishin aksioni i çetës së Skraparit kundër një bande milicësh në Mëlovë të Tomoricës, që përfundoi me çarmatosjen e tyre. Si kundërveprim, në shtator pushtuesit organizuan një operacion ndëshkimor kundër Skraparit. Çeta partizane me një numër të madh vullnetarësh nga populli i thyen armiqtë, duke u shkaktuar atyre një disfatë të turpshme dhe duke çliruar për disa ditë Çorovodën, qendrën e nënprefekturës.

Trimëria e partizanëve në luftën kundër pushtuesve e tradhtarëve, sjelljet shembullore me popullin ngjallën admirimin dhe dashurinë për ta. Çetat partizane zhvillonin një punë të madhe politike me masat fshatare, ndihmonin popullin për nevojat e tij, luftonin analfabetizmin, paragjykimet dhe zakonet prapanike, pajtonin gjaqet. Në zonat e çliruara vendosën rendin revolucionar e qetësinë, mbronin popullsinë nga kusarët e kriminelët. Masat popullore shi-



Çetat e para partizane

konin për herë të parë në çetat partizane mbrojtësit e tyre, ushtrinë e tyre dhe i ndihmonin e i përkrahnin pa u kursyer. Shtëpitë e kasollet e fshatarëve u bënë strehë për partizanët. Në qytete e fshatra populli i thjeshtë ndihmonte partizanët me ç'të kishte: para, veshmbathje, ushqim, ilaçe etj. Me mjetet financiare të dhuruara nga populli u krijua fondi i Luftës Nacionalçlirimtare.

Një rol të rëndësishëm për sqarimin e vijës së drejtë të partisë, për mobilizimin dhe bashkimin e popullit në Luftën Nacionalçlirimtare, luajti «Zëri i popullit», organ qendror i PKSh, numri i parë i të cilit doli më 25 gusht 1942. «Zëri i popullit» u themelua dhe u drejtua nga shoku Enver Hoxha.

**Konferenca e Pezës dhe krijimi i Frontit Nacionalçlirimtar**

Organizimi dhe zgjerimi i luftës së armatosur çlirimtare shërbeu si bazë për bashkimin politik të popullit shqiptar në Frontin Antifashist Nacionalçlirimtar rreth Partisë Komuniste të Shqipërisë. Detyrën për krijimin e një fronti të tillë Partia e kishte

shtruar që në kohën e themelimit të saj. Më vonë zbatimin e kësaj detyre KQ i PKSh e konkretizoi në Konsultën e Parë të Aktivit të PKSh në prill 1942. Kjo mbledhje shkatërroi pengesat që nxirnin tradhtarët e Partisë A.Lula e S.Premte në rrugën e bashkimit të popullit në Frontin Nacionalçlirimtar, përcaktoi më qartë rolin e këtij Fronti dhe detyrat e këshillave nacionalçlirimtarë, që duhej të formoheshin si në vendet e çliruara, ashtu edhe në ato të paçliruara, shërbeu për forcimin e Partisë si udhëheqësja e Frontit dhe e luftës çlirimtare.

Në vazhdim të Konsultës së Parë të Aktivit të Partisë, në fund të qershorit, u mbajt Konferenca e Jashtëzakon-



Pamje e jashtme e shtëpisë ku u mbajt Konferenca e Pezës

shme e Partisë, e cila duke asgjësuar rrymën fraksioniste likuidatore të A.Lulës e S.Premtes, e çelikosi unitetin e Partisë dhe i çeli rrugë të gjerë bashkimit të masave popullore rreth saj.

Sukseset e arritura në luftën e armatosur, të drejtuar

nga Partia Komuniste e kishin rritur autoritetin politik të saj në gjithë vendin. Deri në verën e vitit 1942 programin e Partisë e kishin njohur e përqafuar masat e gjera të popullit shqiptar. Në ato çaste të hovit revolucionar e të rritjes së ndërgjegjes të masave popullore, në fillim të korrikut 1942, KQ i PKSh vendosi thirrjen e një konference



Enver Hoxha me Myslim Pezën

nacionalçlirimtare në shkallë kombëtare, e cila u mbajt në Pezë më 16 shtator 1942. Në Konferencën e Pezës morën pjesë 18 delegatë, përveç disa dëgjuesve: përfaqësues të Partisë Komuniste me shokun Enver Hoxha në krye, të nacionalistëve patriotë e revolucionarë, Myslim Peza, Baba Mustafa Martaneshi, Haxhi Lleshi; përfaqësues i Rinisë Komuniste Nako Spiru, përfaqësuese e të rejave dhe grave antifashiste Nexhmije Xhuglini. Merrte pjesë edhe Abaz Kupi, përfaqësues i elementëve zogistë si dhe disa përfaqësues të rrymave të ndryshme nacionaliste që nuk e kishin përcaktuar ende qëndrimin e tyre ndaj pushtuesit.

Në Konferencë u shqyrtuan çështja e bashkimit të popullit shqiptar në luftën kundër pushtuesve fashistë dhe çështja e organizimit të këshillave nacionalçlirimtarë.

Shoku Enver Hoxha mbajti referatin: «Këshillat nacionalçlirimtarë si organe bashkimi e lufte të popullit shqiptar». Pas diskutimeve Konferenca pranoi platformën e Luftës Nacionalçlirimtare të popullit shqiptar të përpunuar nga KQ i PKSh dhe zgjodhi Këshillin e parë të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar të përbërë prej 8 vetësh.

Kjo platformë, e cila u shpreh në rezolucionin e miratuar nga Konferenca, përmbante këto pika kryesore: të luftohet për një Shqipëri të lirë, të pavarur dhe demokratike; të forcohen bazat e vërteta të bashkimit luftarak të popullit shqiptar me anën e luftës së armatosur kundër pushtuesve e tradhtarëve; të organizohen të gjitha forcat patriotike të vendit në një front të përbashkët nacionalçlirimtar pa dallim klase, bindjeje politike, feje dhe krahine; organe të bashkimit dhe të mobilizimit të popullit në luftë dhe organe të pushtetit popullor të jenë këshillat nacionalçlirimtarë, të përgatitet kryengritja e përgjithshme e armatosur e popullit, si etapë e fundit dhe rrjedhim logjik i luftës partizane; të bëhet një luftë e organizuar kundër shoqërive monopoliste italiane dhe kundër të gjithë shfrytëzuesve që majmen në kurriz të popullit me ndërmjetësinë e pushtuesve dhe kundër gjithë veglave të të huajve.

Pranimi nga Konferenca e Pezës i platformës që u parashtrua nga PKSh ka qenë fitorja e parë e madhe politike e Partisë. Që prej kësaj kohe vija politike e Partisë në përgjithësi u bë vija politike e gjithë popullit shqiptar.

Në Konferencën e Pezës u rrah edhe problemi i Kosovës. U arrit në marrëveshje që ky problem të zgjidhej në bazë të parimit të vetëvendosjes së popujve. Këshilli i Përgjithshëm Nacionalçlirimtar i Shqipërisë, i krijuar në këtë Konferencë, do t'i jepte një ndihmë të pakursyer po-

pullsisë shqiptare kosovare që të ngrihej në luftë kundër pushtuesve fashistë, përkrah gjithë popullit shqiptar dhe popujve të Jugosllavisë dhe të krijonte këshillin e vet nacionalçlirimtar.

Vendimet e Konferencës historike të Pezës i dhanë një hov të ri zhvillimit dhe zgjerimit të Luftës Nacionalçlirimtare. Fronti Antifashist Nacionalçlirimtar u bë hallka kryesore për zgjidhjen e detyrave të Luftës Nacionalçlirimtare, për bashkimin e të gjitha forcave patriotike e demokratike të vendit, për krijimin e Ushtrisë Popullore. Fronti Antifashist Nacionalçlirimtar nuk u krijua mbi bazën e koalicionit të partive të ndryshme politike, por ishte një formë e veçantë organizimi politik dhe bashkimi luftarak të drejtpërdrejtë të masave, në themelin e së cilës qëndronte aleanca e klasës punëtore me fshatarësinë nën udhëheqjen e Partisë Komuniste.

Në të gjithë krahinat e vendit, duke zbatuar vendimet e Konferencës së Pezës, filloi ngritja e këshillave nacionalçlirimtarë.

Këshillat nacionalçlirimtarë ishin organe të Frontit e të kryengritjes së armatosur të popullit, si edhe bërthama të pushtetit të ri revolucionar. Ato kryenin detyra ushtarake, politike e ekonomike dhe ngriheshin mbi gërmadhat e aparatit të vjetër burokratik shtetëror. Në zonat e paçliruara këshillat nacionalçlirimtarë ndihmonin në mënyrë aktive për bashkimin e masave të gjera popullore, drejtonin luftën politike kundër armikut dhe përgatitnin masat për kryengritjen e përgjithshme; organizonin luftën ekonomike kundër shoqërive anonime, sabotonin masat ekonomike të armikut (grumbullim bereqeti, të dhjetash, leshi etj., që armiku e bënte me anën e shoqërive të tilla si SASTEB, EAGA etj.); luftonin të gjithë ata që shfrytëzonin popullin si dhe ndërmjetësit e pushtuesit; siguronin armë e ndihmë për partizanët. Në tokat e çliruara këshillat nacionalçlirimtarë kryenin detyrat e organeve të pushtetit, mbanin rregullin e qetësinë, kujdeseshin për nevojat e popullit, zhvillonin arsimin, organizonin financat, tregtinë, zgjidhnin konflikte civile dhe, sidomos, pajtonin gjaqet. «*Rëndësia e këshillave nacionalçlirimtarë në vendin tonë*, — theksonte rezolucioni i Konferencës së Pezës, — *është e madhe*. Me anë të tyre bëhet qeveria, mobilizohet populli për në luftë e për në kryengritje».[1]

Sipas vendimeve të Konferencës së Pezës, këshillat

1) *Dokumente të organeve të larta të pushtetit revolucionar nacionalçlirimtar*, Tiranë, 1962, f. 13.

nacionalçlirimtarë ngriheshin në fshatra, në krahina (komune), në qytete dhe në lagje. Me nismën e organizatave të Partisë Komuniste, këshillat nacionalçlirimtarë ishin ngritur në mjaft fshatra para Konferencës së Pezës, gjë që ndihmoi për të përgjithësuar përvojën në ndërtimin dhe veprimtarinë e këshillave. Këshillat, si në krahinat e çliruara, ashtu edhe në ato të paçliruara, lindën e u forcuan si organizma demokratike mbi bazën e zgjedhjeve të lira dhe drejtpërdrejt nga vetë masat popullore. Mbështetje e armatosur e këshillave ishin çetat partizane.

Konferenca e Pezës vuri bazat politike dhe organizative të bashkimit të popullit të krijuar në luftën kundër pushtuesit, formoi Frontin Nacionalçlirimtar dhe hodhi themelet e pushtetit të ri demokratik-popullor.. Në këtë mënyrë ajo i dha një hov të ri zhvillimit të lëvizjes çlirimtare revolucionare në Shqipëri.

**Zgjerimi i mëtejshëm i lëvizjes së armatosur çlirimtare. Terrori fashist**

Me forcimin e bashkimit të popullit shqiptar rreth Partisë Komuniste u zgjerua dhe u forcua më tepër lëvizja e armatosur kundër fashizmit.

Pas Konferencës së Pezës u rrit numri i çetave. Deri në fund të vitit 1942 në Shqipëri numëroheshin rreth 25 çeta partizane me afro 2000 luftëtarë. Veç këtyre, në krahinat e çliruara u organizuan çetat territoriale të fshatrave, si reparte të vetëmbrojtjes dhe ndihmëse të çetave partizane.

Në të gjitha anët e vendit çetat partizane goditnin repartet e ushtrisë italiane, të karabinierisë, policisë e milicisë fashiste, autokolona ushtarake, depo me armatime, kapnin plaçkë lufte, çlironin krahina të reja dhe vendosnin pushtetin popullor. Ndër veprimet luftarake më të rëndësishme të çetave partizane në fund të shtatorit dhe gjatë tetorit 1942 ishin aksionet e çetave të Pezës, Çermenikës, Mokrës, Kurveleshit e Dibrës kundër autokolonave ushtarake armike, veprimet e çetave partizane të Devollit, Skraparit, Kolonjës e Shkodrës kundër postave të karabinierisë e të milicisë fashiste. I kapur pa ndjenja në fushën e betejes vdiq në tortura në Peshkopi luftëtari trim Nazmi Rushiti. Më 10 tetor, në Tiranë ra duke luftuar heroikisht kundër tankeve fashiste komandanti i njësiteve guerile të kryeqytetit Vojo Kushi. Bashkë me të u vranë edhe komunistët Sadik Stavaleci e Xhorxhi Martini. Një heroizëm të vërtetë kanë treguar në këtë kohë edhe katër të rinjtë

komunistë Hajredin Bylyshi, Mumin Selami, Bajram Tusha dhe Hiqmet Buzi në qytetin e Vlorës. Natën e 18-19 tetorit ata u rrethuan nga qindra karabinierë e policë fashistë. Të katër trimat ranë theror në një luftim të pabarabartë duke ngritur lart emrin e të riut komunist. Heroikisht vdiq më 22 tetor edhe i riu komunist Shyqri Ishmi. Fashistët, pasi e kapën të plagosur në një aksion, ushtruan mbi të tortura të përbindshme për ta detyruar të mohonte çështjen e luftës çlirimtare. Kur panë që s'e thyenin dot, e varën. Fjalët e fundit të tij: «Rinia shqiptare asht si ai bari i livadhit, që i kositun len ma i gjallshëm» simbolizojnë vendosmërinë e rinisë shqiptare në luftë dhe besimin e saj të patundur në çështjen e komunizmit.

Në nëntor aksionet e çetave partizane u shtuan në mënyrë të veçantë për nder të 30-vjetorit të Shpalljes së Pavarësisë kombëtare. Gjatë këtij muaji çeta partizane e Kurveleshit zuri rob gjithë repartin e milicisë fashiste në Kuç dhe çliroi qendrën e nënprefekturës, Gusmarin. Çetat e Pezës, Shkodrës e Tropojës prishën ndërlidhjen telegrafonike, reparte të tjera partizane në Gjirokastër, Korçë, Vlorë, Berat, Elbasan, Mat e Dibër goditën e dëmtuan rëndë autokolonat ushtarake armike dhe likuiduan një varg postash fashiste. «Lajmet që vinë nga krahinat, — shkruante në këtë kohë «Zëri i popullit», — pohojnë se dita e 28 Nëntorit është pritur e përcjellë në gjithë Shqipërinë me një varg sabotimesh e sulmesh mbi kolonat në ecje të armikut, mbi postëkomandat, mbi komunikacione, depo municionesh dhe me aksione të tjera nga ana e çetave tona partizane».

Në dhjetor goditjet kundër skllavëruesve fashistë e tradhtarëve u bënë më të shpeshta e të fuqishme. Deri në fund të vitit 1942 partizanët kishin çliruar krejt Pezën, Skraparin, Tomoricën, Kurveleshin, Martaneshin, Gorën, Oparin, Mesaplikun, një pjesë të Çermenikës, të Mallakastrës, të Devollit, të Dëshnicës, të Shpatit, të Mbishkodrës, të Kolonjës etj.

Në të gjitha fshatrat e krahinat që çlironin, çetat partizane, pasi likuidonin pushtetin e vjetër shtypës, ngrinin këshillat nacionalçlirimtarë. Kështu me rrugë revolucionare filloi asgjësimi i makinës shtetërore të pushtuesit e të veglave të tij dhe bëhej kalimi i pushtetit në duart e masave të armatosura popullore.

Zgjerimi i lëvizjes partizane në gjithë Shqipërinë, çlirimi i një vargu krahinash nga repartet partizane i dhanë zemër popullit shqiptar dhe forcuan besimin e tij në çlirimin e atdheut.

Kjo gjendje e krijuar në Shqipëri shqetësoi pushtuesit fashistë dhe veglat e tyre, të cilët për t'i bërë ballë Lëvizjes Nacionalçlirimtare, që rritej pa u ndalur, shpërthyen një valë të re terrori dhe filluan operacione ushtarake në krahina të ndryshme të vendit. Në qarkoren e dërguar më 31 gusht 1942, Mustafa Kruja porosiste prefektët se «është gjë krejt e padobishme të mbushen burgjet dhe të shqetësohen gjyqtarët me elementë që duhen varur në litar». Ai urdhëronte prefektët që të digjnin e të shembnin shtëpitë e të arratisurve dhe të internonin familjet dhe përkrahësit e tyre. Jakomoni për të terrorizuar popullin, me dekrete të posaçme urdhëroi të kryheshin raprezalje në masë kundër popullsisë. Kështu, për çdo bombë të hedhur në qytet urdhëronte të digjej një shtëpi dhe qyteti të detyrohej të paguante 2000 franga gjobë; kundër banorëve të fshatrave me rreze pesë kilometra nga vendi i aksionit të partizanëve, u vendos një gjobë kolektive prej 10 000-20 000 frangash, ndërsa kryetarët e familjeve të zonës internoheshin. Qindra e mijëra djem e vajza, burra e gra, u arrestuan, u burgosën ose u dërguan nëpër fusha përqendrimi brenda vendit dhe në ishujt e Italisë.

Për kryerjen e operacioneve ndëshkuese kundër popullsisë me dekret të posaçëm të Mëkëmbësit në shtator 1942 u krijua «Komanda e Përgjithshme e Sigurimit Botuer të Mbretnis», e drejtuar nga gjenerali italian Xanini. Pushtuesit kishin vënë shpresa të mëdha në veprimtarinë e kësaj komande. Në një letër që Jakomoni i dërgonte Musolinit, e siguronte atë se, pas këtyre operacioneve «kundër rebelëve do të mund të vendoset qetësia dhe rendi në Shqipëri». Operacionin e parë ushtarak pushtuesit italianë e kryen në krahinën e Pezës, fill pas Konferencës së Parë Nacionalçlirimtare të Shqipërisë. Në urdhrin luftarak nr.1 të 26 shtatorit që gjeneral Xanini u dërgonte trupave vepruese lidhur me operacionin, ngarkonte këto detyra: të likuidonin çetat partizane, të ndëshkohej rreptë popullsia, të digjeshin të gjitha fshatrat në afërsitë e vendeve ku kishin ndodhur e do të ndodhnin goditje kundër trupave qeveritare, t'u merrej katundarëve bagëtia. Fashistët në Pezë dogjën qindra shtëpi, vranë në masë gra, fëmijë e pleq, rrëmbyen bagëtinë, por nuk ia arritën qëllimit për të asgjësuar çetën dhe për të nënshtruar popullin.

Pas operacionit në Pezë gjer në dhjetor të atij viti, pushtuesit kryen operacione ndërshkuese edhe në një varg krahinash të tjera të Shqipërisë së Jugut, të Mesme e të Veriut. Gjithkund veprimet ushtarake terroriste të fashistëve përfunduan me dështim të plotë. Gjendja u keqësua

edhe më shumë për armiqtë si rrjedhim i një vargu të madh veprimesh të ndërmarra nga çetat, njësitet guerile e nga masat popullore. Në përfundim të këtyre veprimeve, u çliruan dy qendra nënprefekturash, Gusmari më 28 nëntor dhe Çorovoda më 7 dhjetor.

Në dhjetor 1942 prefekti i Beratit, njoftonte qeverinë se gjendja e Skraparit ishte «shumë e kritikshme. . . E gjithë krahina e nënprefekturës së Skraparit ka mbetur pa autoritete qeveritare . . . Gjendemi para eventualiteteve të papritura. . .» Prefekti i Gjirokastrës njoftonte në të njëjtën kohë se «. . . Ushtria e Kuqe (sic), e formuar dhe e sistemuar në gjithë qarkun, nuk është e atillë që të dërmohet kollaj».

Ministri fashist i Punëve të Brendshme njoftonte po atë muaj se nga të gjitha krahinat e Shqipërisë Vlora mbante «rekordin e turbullirave». Për të likuiduar këto «turbullira», fashistët organizuan në krahinën e Vlorës operacionin më të madh ndëshkimor, që kishin kryer gjer atëherë në Shqipëri. Më 30 dhjetor komanda italiane hodhi në drejtim të Mesaplikut ushtarë, karabinierë, roje finance baras me dy regjimente dhe më se njëmijë mercenarë të tradhtarëve Halil Alija e Selim Kaloshi, të përforcuar me artileri e tanke dhe të mbështetur nga aviacioni. Këto forca kishin për detyrë që të kapnin ose të asgjësonin partizanët, të kryenin çarmatimin e plotë të popullsisë, të digjnin shtëpitë e fshatarëve të arratisur dhe të ushtarëve dezertorë, të shkatërronin pasurinë e tyre, të arrestonin e të dërgonin në fushat e përqendrimit të gjithë anëtarët e familjeve të tyre së bashku me fëmijët. Partia i bëri thirrje popullsisë së Vlorës ta priste armikun me luftë. Së bashku me partizanët, fshatarët trima të Vlorës, të Kurveleshit e të Mallakastrës u ngritën të gjithë në këmbë për të ndihmuar çetat partizane. Luftimet më të ashpra u zhvilluan në afërsi të Gjormit më 1 janar 1943. Armiku kishte epërsi të madhe në njerëz e teknikë luftarake. Ai u ndihmua edhe nga tradhtia e një çete balliste që kishte pranuar të hynte në luftë, por që në kohën e përleshjes me armikun dezertoi nga fronti dhe i kërcënoi nga prapa krahëve forcat partizane e vullnetare. Partizanët dhe populli i armatosur luftuan trimërisht, duke u shkaktuar trupave fashiste një disfatë të turpshme. Në fushën e betejës armiku la shumë të vrarë, midis të cilëve edhe komandantin e operacionit, konsullin (kolonel) Klementis. Për të shfryrë zemërimin për këtë disfatë, përveç raprezaljeve kundër popullsisë, fashistët vranë njërin nga krerët e reaksionit, ministrin Qazim Koculi, i ngarkuar si komisar i lartë për drejtimin e operacionit (ai

ishte kthyer nga emigracioni dhe ishte bërë bashkëpunëtor i armikut), si edhe prefektin, të cilët i quajtën gjoja shkaktarë të disfatës. Qëndresa heroike e popullit të Vlorës, «epopeja e Vlorës», siç e quajti «Zëri i popullit», pati jehonë të thellë në Shqipëri. Si pasojë e krizës së përgjithshme, që u shkaktua në radhët e armikut nga rritja e vrullshme e Luftës Nacionalçlirimtare, në janar Mëkëmbësi italian hoqi nga posti i kryeministrit vetë Mustafa Krujën, xhelatin e popullit shqiptar, i cili nuk u tregua i zoti të shtypte Lëvizjen Nacionalçlirimtare.

**Formimi i organizatës reaksionare Balli Kombëtar**

Zgjerimi dhe forcimi i Lëvizjes Nacionalçlirimtare në gjithë vendin i ashpërsuan më tepër kontradiktat klasore në Shqipëri dhe e thelluan diferencimin politik në radhët e grupeve të ndryshme shoqërore të vendit. Një goditje veçanërisht e rëndë për reaksionin ishte krijimi i Frontit Nacionalçlirimtar.

Për të dobësuar pasojat e mëdha politike, që sillte bashkimi i forcave patriotike e antifashiste të vendit nën udhëheqjen e Partisë Komuniste të Shqipërisë, reaksioni i brendshëm me nxitjen e pushtuesve italianë u përpoq të grumbullonte forcat e tij në një organizatë politike të quajtur Balli Kombëtar. Kjo organizatë u krijua nga fundi i vitit 1942 si reaksion kundër vendimeve historike të Konferencës së Pezës. Balli Kombëtar përfaqësonte interesat e borgjezisë reaksionare shqiptare. Në të merrnin pjesë çifligarë e tregtarë të mëdhenj, politikanë, aventurierë, intelektualë, borgjezë, kulakë, oficerë e klerikë reaksionarë. Këto rrethe i bashkonte urrejtja kundër lëvizjes popullore e Partisë Komuniste, në fitoren e të cilave ata shikonin fundin e sundimit e të privilegjeve të tyre klasore. Krerët e Ballit Kombëtar u bënë agjentë të fashizmit, por ishin njëkohësisht të gatshëm të viheshin në shërbim të anglo--amerikanëve, në rast se Gjermania dhe Italia e humbisnin luftën. Qëllimi kryesor i tyre ishte të siguronin pozitat sunduese dhe privilegjet e klasës me ndihmën e të huajve.

Këto rrethe reaksionare të privuara nga mbështeja e masave të popullit nuk e ndjenin veten të aftë t'i bënin ballë valës së furishme të lëvizjes popullore. Për t'ia arritur qëllimit ato zgjodhën rrugën e bashkëpunimit të ngushtë me pushtuesit fashistë, ndonëse u përpoqën t'i mbulonin këto lidhje. Interesat e tyre egoiste klasore i çuan këto rrethe antipopullore në tradhti të hapur.

Komitetin drejtues të Ballit Kombëtar e kryesonte Mithat Frashëri, i cili gjer atëherë ishte përpjekur të mos kompremetohej duke u bashkuar hapur me armikun. Si ai, ashtu edhe krerët e tjerë të kësaj organizate mundoheshin të maskonin lidhjet e tyre me pushtuesin.

Balli Kombëtar shpalli programin e vet të formuluar në dhjetë pika («dekalogu») i cili ishte fund e krye demagogjik. Për të mashtruar popullin, në fillim kjo organizatë u mundua të mbahej si gjysëmilegale dhe të përdorte në mënyrë demagogjike parullat e pavarësisë kombëtare e të mbrojtjes së interesave të kombit. Për të dhënë përshtypjen se ishte për luftë, Balli Kombëtar krijoi çetat e veta të armatosura «ilegale» dhe ngriti «këshillat» e vetë, në fillim për të mashtruar e përçarë popullin e pastaj për të luftuar në fushën politike e ushtarake Lëvizjen Nacionalçlirimtare. Ndërkaq, ai lëshoi parullën disfatiste «Të presim, se nuk ka ardhur koha» dhe filloi një fushatë shpifëse kundër Lëvizjes Nacionalçlirimtare. Çetat e tij, në krye të të cilave u vunë elementë aventurierë e kriminelë, i mbante gati jo për të luftuar armikun, por forcat partizane. Me anën e demagogjisë së tij, Balli Kombëtar mundi të mashtronte një pjesë të shtresave të mesme dhe të ulëta të popullsisë, veçanërisht në radhët e fshatarësisë. Mbështetja e tij në fshat u bënë agallarët e pasur.

Qarqet drejtuese angleze e amerikane, që i shikonin me shqetësim prirjet revolucionare të Lëvizjes Nacionalçlirimtare dhe autoritetin e madh të Partisë Komuniste në këtë lëvizje, e vlerësuan si një ngjarje pozitive krijimin e kësaj organizate tradhtare dhe veprimtarinë e saj.

Nuk vonoi të provohej se si nga përbërja e vet shoqërore, ashtu edhe nga orientimi dhe objektivat politike të veprimtarisë së vet Balli Kombëtar ishte një organizatë antikombëtare. Pushtuesit fashistë e përdorën atë gjer në fund si vegël për të përçarë e luftuar popullin shqiptar.

Krijimi i kësaj organizate e ndërlikoi gjendjen politike të vendit dhe e vështirësoi punën e Partisë Komuniste dhe të Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar për bashkimin dhe mobilizimin e popullit për luftë. Në rrethanat e krijuara atyre u duhej të zbatonin një taktikë të shkathët dhe largpamëse.

Në radhët e Ballit Kombëtar kishte mjaft njerëz të mashtruar, që ishin për luftë kundër pushtuesve. Prandaj Partia Komuniste dhe Këshilli i Përgjithshëm bënë përpjekje të mëdha për t'i tërhequr këta njerëz në luftën pa kompromis kundër fashistëve italianë dhe mbi këtë bazë të bëhej bashkimi në Frontin Nacionalçlirimtar. Kjo do të shpi-

nte në demaskimin e politikës disfatiste të krerëve ballistë dhe të prirjeve të tyre për bashkëpunim me pushtuesit.

**Jehona ndërkombëtare e luftës çlirimtare të popullit shqiptar**

Jehona e fitoreve të popullit shqiptar në luftën kundër pushtuesve fashistë i kaloi kufijtë e vendit. Ajo tërhoqi vëmendjen e fuqive të mëdha të koalicionit antifashist, të cilat në dhjetor 1942 e njohën zyrtarisht luftën çlirimtare të popullit shqiptar për liri e pavarësi.

Qeveria sovjetike në një deklaratë të veçantë zyrtare «Mbi Pavarësinë e Shqipërisë», të bërë më 18 dhjetor, theksonte se «Bashkimi Sovjetik që e sheh me simpati të plotë luftën burrërore çlirimtare të patriotëve shqiptarë kundër pushtuesve italianë, nuk njeh asnjë pretendim të imperializmit italian mbi tokën shqiptare dhe dëshiron ta shohë Shqipërinë të lirë nga zgjedha e pushtuesve fashistë dhe pavarësinë e saj të rivendosur. Çështja e regjimit të ardhshëm shtetëror të Shqipërisë është një çështje e saj e brendshme dhe duhet të zgjidhet nga vetë populli shqiptar». Deklarata të tilla bënë njëkohësisht edhe qeveritë e Britanisë së Madhe e të ShBA. Ministri i Jashtëm i Britanisë së Madhe, duke folur në Dhomën e Komuneve, deklaroi se qeveria e tij njihte lirinë dhe pavarësinë e Shqipërisë dhe se forma e regjimit që do të vendosej në Shqipëri, ishte një çështje e vetë popullit shqiptar, e cila do të zgjidhej në fund të luftës. Edhe sekretari i Shtetit për Punët e Jashtme të ShBA, në një deklaratë zyrtare, duke njohur kontributin e popullit shqiptar në Luftën Antifashiste, përmendi zbatimin e parimeve të Kartës së Atllantikut në lidhje me zgjidhjen e asaj forme qeverie që popujt do të dëshironin. «Përpjekjet e reparteve të ndryshme partizane që veprojnë kundër armikut të përbashkët në Shqipëri, deklaroi ai, shkaktojnë admirimin dhe vlerësimin tonë më të lartë».

Por qeveritë angleze dhe amerikane, megjithatë, nuk u shprehën kundër pretendimeve shoviniste dhe imperialiste ndaj Shqipërisë. Ato morën njëkohësisht një varg masash për të krijuar agjenturën e tyre në Lëvizjen Nacionalçlirimtare dhe për ta vënë atë nën ndikimin e vet, duke përkrahur haptazi forcat shoqërore e politike reaksionare të vendit.

Deklaratat zyrtare të tri fuqive të mëdha aleate mbi njohjen e pavarësisë e të luftës së popullit shqiptar dësh-

monin se që nga viti 1942 populli shqiptar ishte njohur *de facto* dhe *de jure* si pjesëtar i koalicionit të madh antifashist.

Kjo ngjarje ishte një përkrahje e ndjeshme e luftës çlirimtare të popullit shqiptar dhe forcoi besimin e tij në fitore.

### 3. HOVI I RI I LËVIZJES NACIONALÇLIRIMTARE NË SHQIPËRI

**Fitorja historike e Stalingradit dhe ndikimi i saj në Luftën e Dytë Botërore**

Në vjeshtën e vitit 1942 makina ushtarake fashiste po pësonte goditje të rënda në të gjitha frontet e luftës, dhe në radhë të parë në frontin e Lindjes, që ishte sektori kryesor i luftës.

Qysh më 19 nëntor 1942 Ushtria e Kuqe kishte kaluar në kundërmësymje në rajonet e Stalingradit, ku armiku kishte grumbulluar forcat e tij më të mira, që vepronin në frontin e Lindjes. Beteja e Stalingradit, beteja më e madhe dhe më e përgjakshme në histori, mori fund me fitoren e plotë të Ushtrisë së Kuqe, më 2 shkurt 1943.

Fitorja e Stalingradit, që u arrit nën udhëheqjen e urtë të Partisë Bolshevike me J.V.Stalinin në krye, shënoi kthesën rrënjësore në Luftën e Dytë Botërore. Humbja e rëndë që pësoi në Stalingrad e tronditi nga themelet moralin dhe aftësinë luftarake të ushtrisë gjermane dhe, sipas fjalëve të J.V.Stalinit, shënoi «perëndimin e ushtrisë fashiste gjermane». Ajo shkaktoi një krizë të thellë në bllokun fashist. Fitorja e Stalingradit e asgjësoi përrallën e pathyeshmërisë së ushtrisë fashiste gjermane, ndihmoi shumë për forcimin e aleancës antifashiste dhe shtoi së tepërmi shpresat e popujve të gjithë botës për fitoren e pashmangshme mbi fashizmin.

Fitorja e Stalingradit ishte një goditje e rëndë edhe për gjithë aleatët e Gjermanisë hitleriane, sidomos për fashizmin italian. Në Stalingrad u shpartallua Armata VIII italiane. Pasojat e kësaj humbjeje të rëndë për armikun ndikuan drejtpërdrejt në uljen e moralit e të aftësisë luftarake të trupave italiane të pushtimit në Ballkan dhe në Shqipëri.

Ushtria e Kuqe pas fitores historike të Stalingradit vazhdoi mësymjen e saj pa u ndalur në një front të madh, që niset nga Leningradi e mbaronte në Kaukaz. Kthesa që filloi në Stalingrad, mbaroi me një fitore tjetër të madhe të Ushtrisë së Kuqe në Kursk (korrik 1943) ku ushtria hitleriane, siç e ka përcaktuar J. V. Stalini, u vu para katastrofës. Vetëm mungesa e një fronti të dytë në Evropë e shpëtoi Gjermaninë fashiste nga shkatërrimi i saj i shpejtë.

Fitoret e Ushtrisë së Kuqe në dimrin 1942-1943 ushtruan një ndikim të madh në zgjerimin e lëvizjeve nacionalçlirimtare në vendet e pushtuara nga shtetet fashiste. Në mënyrë të veçantë lëvizja e armatosur çlirimtare kishte marrë përpjesëtime të gjera në Jugosllavi, Greqi, Poloni, Francë e gjetkë.

Në vendet fqinje në këtë kohë vepronin reparte të fuqishme partizane. Në Jugosllavi ishin çliruar krahina të tëra nga zgjedhja e pushtuesve gjermanë e italianë dhe ishin krijuar organet drejtuese qendrore të Lëvizjes dhe të Ushtrisë Nacionalçlirimtare Jugosllave, e cila në fillim të vitit 1943 numëronte rreth 100 000 luftëtarë. Në Greqi populli ishte ngritur në këmbë në luftën kundër pushtuesve, i bashkuar në radhët e Frontit Nacionalçlirimtar Grek (EAM). Që nga nëntori i vitit 1942 ishte krijuar Ushtria Nacionalçlirimtare Greke (ELLAS), e cila kishte çliruar krahina të tëra, sidomos në zonat malore të vendit.

Ndërmjet Lëvizjes Nacionalçlirimtare të Shqipërisë dhe atyre të vendeve fqinje ishin vendosur lidhje e bashkëpunimi vëllazëror, ndihme e përkrahjeje reciproke.

**Thellimi i krizës politike në radhët e armikut**

Partia Komuniste e Shqipërisë zhvilloi një punë të gjerë politike për të sqaruar popullin mbi rëndësinë vendimtare të fitores historike të Stalingradit dhe të fitoreve të tjera të Ushtrisë së Kuqe. Në të njëjtën kohë, ajo e paralajmëronte popullin shqiptar të mos binte në kurthin e reaksionit, i cili mundohej t'i largonte masat nga lufta duke propaganduar idenë se fatin e Shqipërisë do ta caktonin aleatët dhe jo populli shqiptar. PKSh vinte në dukje se «fati i vendit tonë varet nga lufta që po bëjmë dhe sa më e gjerë dhe e ashpër do të jetë kjo luftë kundër zaptuesit aq më e shpejtë do të jetë dita e çlirimit».[1]

Në rrethana të favorshme ndërkombëtare lufta e ar-

1) *Dokumente kryesore të PPSh,* vëll. I, f. 149.

matosur në Shqipëri mori përpjesëtime më të gjera dhe u ngrit në një shkallë më të lartë, duke kaluar nga veprimet e veçuara në veprimet e bashkërenduara të disa reparteve partizane.

Më 16 janar 1943 çetat e rrethit të Korçës sulmuan armikun në Voskopojë. Milicët e karabinierët që ndodheshin atje u dorëzuan pa pritur ndihmën e madhe që u vinte nga Korça. Edhe forcat fashiste që erdhën në ndihmë, u ndeshën në zjarrin e çetave partizane, të cilat i rrethuan dhe i shpartalluan. Gjatë këtyre luftimeve fashistët lanë shumë të vrarë, ndër të cilët edhe komandantin e tyre. Më 31 janar çetat e Mokrës, Gorës e Oparit rrethuan në Snosëm e Bulçar të Gramshit forcat armike dhe kapën robër afër 200 ushtarë e oficerë fashistë italianë. Më 10 shkurt çeta partizane e Mallakastrës dhe ajo e Vlorës goditën qendrën vajgurore të Patosit dhe i detyruan armiqtë të dorëzoheshin. U zunë robër të gjithë karabinierët dhe ushtarët e garnizonit, u shkatërruan puse, pajisje e makineri të ndryshme dhe centrali elektrik, u kap plaçkë lufte. Po këtë ditë, çeta partizane «Koto Hoxhi» e Gjirokastrës sulmoi Libohovën dhe e çliroi. Më 21-22 shkurt çeta partizane e Vlorës dhe ajo e Mallakastrës kryen një aksion tjetër të rëndësishëm në minierën e Selenicës. Pasi asgjësuan garnizonin armik, luftëtarët e lirisë shkatërruan rafinerinë, ofiçinën, makineritë e ndryshme, depo etj. duke e nxjerrë për një kohë minierën jashtë përdorimit. Në ditët e para të marsit, çeta e Tropojës dhe çeta «Emin Duraku» sulmuan një autokolonë italiane në rrugën Kukës-Pukë, afër Shëmërisë, i shkaktuan dëme të ndjeshme armikut dhe kapën një sasi të madhe materiali luftarak.

Gjatë muajve janar, shkurt e mars në gjithë Shqipërinë partizanët kryen një varg aksionesh të rëndësishme kundër vijave të komunikacionit, depove, postave dhe garnizoneve italiane.

Si pasojë e veprimeve luftarake të reparteve partizane në gjithë Shqipërinë, në tre muajt e parë të vitit 1943 u çliruan një varg krahinash të reja. Në to ishte ngritur dhe vepronte pushteti i këshillave nacionalçlirimtarë.

Disfatat e ushtrive fashiste në frontin e Lindjes dhe zgjerimi i Luftës Nacionalçlirimtare në Shqipëri e thelluan krizën politike në vend. Pas zëvendësimit të Mustafa Krujës në janar 1943 me Eqrem Bej Libohovën, vetëm një muaj më vonë pushtuesit fashistë sollën në fuqi një qeveri tjetër, të kryesuar nga Maliq Bej Bushati.

Me luftën e tij populli shqiptar kishte krijuar një gjendje pasigurie për pushtuesit e tradhtarët. Nga të gji-

tha anët e vendit, qendrës i vinin raporte e informata mbi përhapjen e stuhisë komuniste. «Populli, — njoftonte në mars kuestura e Gjirokastrës — e ka humbur krejt besimin në autoritetet qeveritare» dhe «rryma komuniste jo vetëm ka hyrë në popullatën civile, por ka depërtuar thellësisht edhe në rreshtat e ushtrisë e të organeve të policisë». Dhe me të vërtetë, në shkurt e mars pjesa më e madhe e ushtarakëve shqiptarë të inkuadruar në ushtrinë italiane u arratisën.

Vetë qeveritarët e Romës ishin të detyruar të pranonin dështimin e tyre të plotë në Shqipëri. Musolini deklaronte se «gjendja në Shqipëri shkon vazhdimisht duke u keqësuar. Populli shqiptar ka ngritur krye, megjithëse ne i kemi bërë shumë lëshime (!)» Edhe Hitleri, në një letër dërguar Musolinit në shkurt, vinte në dukje nga ana e tij se, ashtu si popujt e tjerë të Ballkanit, «edhe shqiptarët u treguan shumë pak të denjë për t'u besuar». Ai ishte i detyruar ta pohonte si «një realitet të ashpër» «urrejtjen e pakufishme» të shqiptarëve kundër Gjermanisë dhe Italisë.

Në këto rrethana, për t'i bërë ballë gjendjes dhe për të ruajtur sundimin e tyre në Shqipëri, pushtuesit fashistë e shikonin të domosdoshme përdorimin në shkallë më të gjerë të dhunës. Për këtë qëllim në shkurt 1943 Musolini pranoi propozimin e Çianos për të zëvendësuar Jakomonin, mëkëmbësin fashist në Shqipëri, me një njeri që të dijë «të fjaloset me forcën e armëve» dhe të jetë i zoti ta përdorë këtë forcë. Kështu, në mars u emërua si mëkëmbës gjenerali Alberto Pariani, ish-shef i Shtabit të Përgjithshëm të ushtrisë italiane, «dorë e fortë» e fashistëve dhe njëri nga pjesëtarët më aktivë të pushtimit të Shqipërisë nga Italia. Pariani së bashku me kryekomandantin e forcave të pushtimit në Shqipëri, gjeneral Dalmacon, hartoi një plan të ri për kryerjen e operacioneve të gjera në një varg krahinash të vendit për të «shtruar» popullin kryengritës shqiptar.

Për t'ia arritur këtij qëllimi reaksioni shqiptar, që tani kryesohej nga Balli Kombëtar u dha gjithë ndihmën e mundshme fashistëve italianë. Puna arriti deri atje sa ai mori përsipër shtypjen e Lëvizjes Nacionalçlirimtare. Kjo detyrë u fiksua në të ashtuquajturin protokoll të fshehtë Dalmaco-Këlcyra, që u nënshkrua në Tiranë, më 15 mars 1943, me autorizim të udhëheqjes së Ballit Kombëtar, nga anëtarët e Komitetit Qendror të tij Ali Bej Këlcyra dhe Nuredin Bej Vlora me kryekomandantin e forcave italiane të pushtimit, gjeneral Dalmacon. «Ne, — thuhet në këtë protokoll, — duke marrë çdo përgjegjësi personale,

sigurojmë shkëlqesën e tij gjeneral Dalmacon, komandant epror i fuqive të armatosura italiane në Shqipëri, se asnjë lëvizje kryengritëse me karakter të përgjithshëm nuk do të ngjasë në Shqipërinë Jugore...»

Në të njëjtën kohë, pushtuesit fashistë dhe reaksionarët vendas, të cilët i lidhte qëllimi i përbashkët për shkatërrimin e PKSh dhe të Frontit Nacionalçlirimtar, u përpoqën të mashtronin popullin me idenë e rreme të krijimit të një shteti kombëtar shqiptar. Për këtë qëllim në krye të qeverisë së re u caktua njëri nga përfaqësuesit kryesorë të Ballit Kombëtar, Maliq Bushati. Kryeministri i ri në seancën e 17 shkurtit të Këshillit të Lartë Korporativ Fashist në Tiranë deklaroi se midis Italisë dhe Shqipërisë ishte vendosur të shkëmbehen «përfaqësi diplomatike» dhe se qeveria italiane kishte premtuar rishikimin e marrëveshjes mbi konventën ekonomike-doganore-valutore të 20 prillit 1939 dhe atë të 3 qershorit 1939 mbi gjestionin e marrëdhënieve ndërkombëtare. Gjithashtu, për këto qëllime u shpall me bujë krijimi i «ushtrisë kombëtare shqiptare» dhe i «gjindarmërisë kombëtare shqiptare», si dhe themelimi i organizatës «Roja e Shqipërisë së Madhe», organizatë politike «autoritare», e cila duhej të zëvendësonte partinë e dështuar fashiste. Ndërkaq, Viktor Emanueli i Italisë vazhdonte të mbetej edhe «mbret i Shqipërisë».

Por edhe ky «kurs i ri» i pushtuesve fashistë italianë në Shqipëri ishte i destinuar të dështonte.

Krahas thellimit të krizës politike vinte duke u keqësuar gjithnjë e më tepër edhe gjendja ekonomike e vendit. Pushtuesit italianë i shtuan më tepër grabitjet e pasurive të vendit, shfrytëzimin e masave punonjëse, inflacionin etj. Në fillim të vitit 1943 në krahasim me marsin 1939 kostua e jetesës në Shqipëri ishte rritur rreth 13 herë, ndërsa inflacioni — afro 38 herë. Vetëm për shkak të emetimit të kartmonedhave pa vlerë, populli shqiptar, gjatë pushtimit italian, pësoi një humbje prej 127 134 000 frangash ari, baras me më shumë se 2 miliardë lekë (të reja).

**Konferenca e Parë e Vendit e Partisë Komuniste të Shqipërisë**

Në kohën kur Lëvizja Nacionalçlirimtare po kthehej me shpejtësi në një kryengritje të përgjithshme popullore, Partia Komuniste e Shqipërisë, e cila e udhëhiqte këtë lëvizje, thirri Konferencën e Parë Kombëtare të saj për të caktuar detyrat e reja.

Konferenca i zhvilloi punimet në Labinot (Elbasan),



Pamje e jashtme e shtëpisë ku u mbajt
Konferenca I e Vendit

prej 17-22 mars. Ajo i kushtoi vëmendjen kryesore përgatitjes së popullit për kryengritjen e përgjithshme popullore dhe organizimit saj.

Pasi shqyrtoi veprimtarinë e Partisë që prej themelimit të saj dhe gjendjen ndërkombëtare e të brendshme në frymën e marksizëm-leninizmit, Konferenca mori vendime të rëndësishme për forcimin e mëtejshëm të PKSh dhe të Lëvizjes Nacionalçlirimtare.

Konferenca vendosi që të bëheshin edhe më të ngushta lidhjet e Partisë me masat e gjera punonjëse të qytetit dhe të fshatit, duke forcuar bashkimin e gjithë popullit në Frontin Nacionalçlirimtar në luftë kundër pushtuesve fashistë dhe tradhtarëve të vendit. Konferenca theksoi rolin e madh të Frontit Nacionalçlirimtar si organizata më e rëndësishme për bashkimin luftarak të masave të gjera popullore, si dhe rëndësinë e këshillave nacionalçlirimtarë si organe të këtij Fronti dhe njëkohësisht organe të pushtetit

të ri, që siguronin lidhjen e përhershme të Partisë me popullin.

Si hallkën kryesore të kryengritjes së përgjithshme popullore Konferenca përcaktoi krijimin e Ushtrisë Nacionalçlirimtare. Formimi i kësaj ushtrie ishte bërë një nga detyrat kryesore më të ngutshme të PKSh. Për këtë qëllim Konferenca vendosi: «Të krijojmë prej njësive partizave vullnetare Ushtrinë Nacionalçlirimtare të rregullt, e cila të jetë fuqia e tmerrshme kundër okupatorit dhe garancia e sigurtë dhe e fuqishme për çlirimin e popullit».[1] Konferenca dha udhëzime të hollësishme për organizimin e reparteve dhe njësive, shtabeve të qarqeve dhe Shtabit të Përgjithshëm të Ushtrisë Nacionalçlirimtare, për organizimin e Partisë në ushtri, për krijimin e funksionimin e



Delegatë të Kongresit I të BRASh

gjykatave ushtarake, për furnizimin e ushtrisë me armë, ushqim e veshmbathje, për taktikën e luftës partizane, për përgatitjen politike të luftëtarëve etj. Konferenca porositi gjithë anëtarët e Partisë ta kuptonin thellë rëndësinë e kri-

1) *Dokumente kryesore të PPSh,* vëll. I, f. 140.

jimit të Ushtrisë Nacionalçlirimtare dhe ta shihnin këtë si sektorin kryesor të punës së tyre.

Konferenca i kushtoi një vëmendje të veçantë punës së Partisë me punëtorët, fshatarët, rininë dhe gratë. Ajo porositi të forcohet puna politike e Partisë me masat punëtore, me masat më të shtypura e më të shfrytëzuara, por edhe më përparimdashëset e vendit, nëpër miniera, fabrika e kantiere të ndryshme pune. Konferenca i kushtoi rëndësi të madhe punës politike me masat fshatare, të cilat ishin baza, burimi dhe forca kryesore sulmuese e Luftës Nacionalçlirimtare. Në rezolucionin e Konferencës shprehej nevoja për forcimin e «njësisë luftarake në mes punëtorëve dhe fshatarëve», e cila do të ishte «arma më e sigurtë» në Luftën Nacionalçlirimtare. Detyra e Partisë ishte t'u shpjegonte punëtorëve dhe fshatarëve të varfër se «ata janë aleatë natyralë dhe se me luftë të përbashkët do të lirohen nga mjerimet, uria dhe shtypja dhe do të realizojnë një jetë më të mirë dhe më të lumtur».[1]

Duke marrë parasysh se rinia ishte «burimi i gjallë i fuqive të reja të Partisë» dhe «fuqia e pashterueshme e Luftës Nacionalçlirimtare», Konferenca vuri si detyrë të përmirësohej puna me rininë dhe lëshoi direktivën për të forcuar organizimin e saj duke krijuar këshillat antifashiste të rinisë. Një detyrë e tillë u shtrua edhe për mobilizimin e grave në Lëvizjen Nacionalçlirimtare, duke krijuar për këtë qëllim Bashkimin Antifashist të Gruas Shqiptare.

Konferenca i kushtoi një kujdes të veçantë edhe punës me nacionalistët. Një numër nacionalistësh që nuk bënin pjesë në Frontin Nacionalçlirimtar, tani ishin bashkuar me Ballin Kombëtar. Prandaj Konferenca e shqyrtoi këtë çështje duke e lidhur me qëndrimin ndaj kësaj organizate. Ajo arriti në përfundimin se me një punë politike këmbëngulëse mund të tërhiqeshin në luftë kundër pushtuesve elementët e ndershëm nacionalistë, ndonëse ishin aleatë të lëkundshëm, duke i bindur në drejtësinë e platformës së Frontit Nacionalçlirimtar. Në të njëjtën kohë, Konferenca vendosi të demaskoheshin të gjithë bashkëpunëtorët e pushtuesve fashistë, duke përfshirë edhe krerët e Ballit Kombëtar, si edhe të demaskohej taktika mashtruese e reaksionit për krijimin e «shtetit kombëtar shqiptar», të «ushtrisë shqiptare», të «gjindarmërisë shqiptare» etj.

Çështjet organizative të Partisë në Konferencë u shqyrtuan në lidhje të ngushtë me vijën politike të Partisë në luftën çlirimtare dhe me çështjen themelore, zgjerimin e

1) *Dokumente kryesore të PPSh*, vëll. I, f. 140.

kësaj lufte. Aty u vu në dukje rëndësia jetësore e unitetit të Partisë, pa të cilin nuk mund të kishte as bashkim të vërtetë të popullit në Frontin Nacionalçlirimtar.

Konferenca e Parë Kombëtare e PKSh zgjodhi Komitetin Qendror të përhershëm dhe Enver Hoxhën Sekretar të Për-



Shoku Enver Hoxha — Sekretar i Përgjithshëm i PKSh

gjithshëm të Partisë. Këto vendime shërbyen si program partie për gjithë periudhën e Luftës Nacionalçlirimtare.

Konferenca e Parë Kombëtare e PKSh ishte mbledhja

më e rëndësishme pas asaj të themelimit të Partisë. Ajo «luajti një rol shumë të madh për forcimin e unitetit e për të ardhmen e Partisë, për zhvillimin e mëtejshëm të Luftës Nacionalçlirimtare, për hedhjen e popullit në kryengritjen e përgjithshme të armatosur dhe për arritjen e fitores»[1].

1) Enver Hoxha. *Kur lindi Partia*, Tiranë, 1982, f. 325.

# KREU XI

## KRYENGRITJA E PËRGJITHSHME POPULLORE DHE THEMELIMI I SHTETIT TË DEMOKRACISË POPULLORE

### 1. DREJT KRYENGRITJES SË PËRGJITHSHME POPULLORE VERË 1943 — MAJ 1944

**Veprimet e kombinuara të reparteve partizane dhe thyerja e operacioneve armike në verën e vitit 1943**

Pas Konferencës së Parë të Partisë, puna e komunistëve u përqendrua kryesisht në kryerjen e detyrave për zgjerimin dhe forcimin e luftës kundër pushtuesve, dhe në radhë të parë për organizimin e kryengritjes së përgjithshme të armatosur e të Ushtrisë Nacionalçlirimtare.

Në prill Komiteti Qendror i Partisë dha udhëzime të posaçme për organizimin e shtabeve ushtarake dhe të reparteve më të mëdha partizane duke e quajtur përmbushjen e kësaj detyre të domosdoshme dhe të ngutshme. «Tani — thuhej në këto udhëzime, — s'na paraqiten vetëm aksione të vogla, por na paraqitet çështja e çlirimit të Shqipërisë dhe kjo gjë... ka nevojë për një ushtri të rregullt».

Thirrja e Partisë drejtuar gjithë popullit shqiptar për të shtuar radhët e luftëtarëve të lirisë, gjeti jehonë të madhe në shtresat e gjera shoqërore dhe sidomos në radhët e rinisë. Punëtorë, fshatarë e nxënës linin punën e shkollën dhe shtonin radhët e reparteve partizane. Brenda tre muajve numri i partizanëve u dyfishua. Në maj u krijuan batalionet e para partizane, kurse në fillim të korrikut në

Shqipëri kishte 20 batalione dhe një numër të madh çetash partizane, që ndodheshin në luftë të përditshme me armiqtë.

Më 1 prill çetat partizane të Vlorës e të Mallakastrës, të përkrahura nga çeta vullnetare fshatare, u dhanë një goditje dërrmuese fuqive të fashistëve, të cilët u orvatën të ripushtonin minierën e Selenicës. Në këtë ndeshje armiqtë u shpartalluan.

Më 19 prill në Domen të Postribës çeta partizane e Shkodrës u ndesh me një kompani milicësh fashistë të cilën e shpartalloi. Në këtë ndeshje ra dëshmor Tom Kola, anëtar i Komitetit Qarkor të Rinisë Komuniste.

Më 16 maj, 12 çeta partizane të qarkut të Korçës rrethuan edhe goditën forcat armike të përqendruara në Leskovik, nyje e rëndësishme rrugore për armikun. Luftimet vazhduan tri ditë. Armiku, për të ndihmuar garnizonin e rrethuar, përdori edhe aviacionin, i cili kreu 36 fluturime, duke bombarduar e mitraluar qytetin dhe pozicionet partizane. Fashistët lanë në fushën e luftës dhjetëra të vrarë e të plagosur dhe pas disa ditësh u detyruan të linin qytetin, pasi e dogjën dhe e grabitën.

Përballë gjendjes që vinte duke u keqësuar nga sulmet e pareshtura partizane në të gjithë krahinat e Shqipërisë, pushtuesit fashistë ishin të detyruar të rrëzonin më 13 maj qeverinë e Bushatit si të paaftë dhe sollën në fuqi një qeveri të re, të kryesuar nga Eqrem Libohova. Njëkohësisht, ata filluan një varg operacionesh të reja ushtarake në shkallë më të gjerë.

Kështu, më 13 qershor 14 000 ushtarë, karabinierë e milicë fashistë të armatosur gjer në dhëmbë, të mbështetur nga artileria dhe aviacioni filluan një mësymje të madhe shkatërruese në krahinën e Pezës. Çetat partizane të zonës, të komanduara nga shoku Myslim Peza, të cilat nuk i kalonin të 200 vetët, i pritën agresorët me luftë të ashpër. Në ndihmë të partizanëve u ngritën në këmbë gati të gjithë burrat e gratë e krahinës, ndërsa pleqtë e fëmijët lanë shtëpitë dhe dolën në pyje. Kudo u zhvilluan luftime të përgjakshme. Në sulmet e para armiku u thye keq duke pësuar humbje të rënda, duke lënë midis të vrarëve edhe komandantin e regjimentit të kavalerisë, kolonelin De Bartolomeo. Pas tri ditësh luftëtarët u detyruan të tërhiqeshin. Armiku shkeli gati gjithë krahinën, dogji lart nga 300 shtëpi, grabiti gjënë e gjallë dhe vrau fshatarë të thjeshtë. Por partizanët qëndronin e luftonin kudo. Duke mos mundur ta vazhdonte operacionin më tej, armiku u detyrua të tërhiqej, pasi pati rreth 300 të vrarë.

Pas Pezës trupat fashiste vazhduan mësymjet e tyre edhe në krahinat e Mallakastrës e të Tepelenës ku zhvilluan dy operacione. Të parin e filluan më 25 qershor. Atë ditë më tepër se 8000 ushtarë italianë, të ndihmuar nga mercenarë vendas sulmuan Mallakastrën nga tre drejtime. Me gjithë përpjekjet e shumta, ata nuk mundën të shkelnin krahinat që sulmuan dhe pas katër ditë luftimesh të rrepta u detyruan të tërhiqeshin me humbje të rënda në bazat e nisjes, Berat, Fier, Tepelenë.

Ndërkaq, me porosinë e Sekretarit të Përgjithshëm të PKSh, Enver Hoxha, më 1 korrik filloi mësymja e kombinuar e reparteve partizane të Korçës, Gjirokastrës e Skraparit kundër garnizonit armik të Kuqarit e të Përmetit. Ky ishte veprimi sulmues më i madh i forcave partizane deri në atë kohë. Në të morën pjesë 1250 luftëtarë, nën udhëheqjen e një shtabi të përbashkët operativ.



Margarita Tutulani

Sipas planit operativ, repartet sulmuese ishin të siguruara nga prita të fuqishme partizane në grykën e Mezhgoranit, në qafën e Kiçokut dhe afër urës së Peratit. Garnizoneve të rrethuara të Kuqarit e Përmetit u erdhën në ndihmë forca të mëdha armike nga Berati, Gjirokastra e Tepelena, por ato u bllokuan dhe u goditën nga partizanët në qafën e Kiçokut dhe në grykën e Mezhgoranit, ku ra heroikisht komisari trim Asim Zeneli. Për 5 ditë rresht vazhduan luftime të përgjakshme. Fashistët lanë në fushën e betejës më tepër se 500 të vrarë. Këto humbje e tronditën rëndë armikun. Disa ditë më vonë ai u detyrua të tërhiqej nga zona e Përmetit. Kjo ishte një fitore e rëndësishme ushtarake e politike e Luftës Nacionalçlirimtare.

Të tërbuar nga disfatat që pësuan në këtë zonë, fashistët italianë kryen një varg veprimesh terrori kundër

aktivistëve të Luftës Nacionalçlirimtare dhe popullsisë. Në qytetin e Beratit ndërmjet të arrestuarve ishin edhe Margarita e Kristaq Tutulani, të dy anëtarë të Komitetit Qarkor të Partisë për Beratin. Natën e 6 korrikut në rrugën për Tiranë, në të dalë të Rrogozhinës i masakruan në mënyrë shtazarake.

Po në këtë kohë, më 5 korrik, u krye edhe sulmi i parë i partizanëve kundër trupave gjermane (të Divizionit I malor) që kalonin në autokolonë nëpër rrugën Korçë-Janinë. Çeta «Tomorri» dhe tri çeta vullnetare territoriale, një e Kolonjës, një e Panaritit dhe një e Skraparit që kishin zënë pritë afër katundit Barmash për të ndaluar forcat italiane që mund t'i vinin në ndihmë Përmetit të rrethuar, sulmuan befasisht kolonën armike disa herë më të madhe në numër, duke i shkaktuar dëme dhe duke e bllokuar për 24 orë. Pas kësaj përpjekjeje fashistët hitlerianë u vërsulën si të tërbuar mbi katundin e Borovës, e rrafshuan atë dhe masakruan 107 burra, gra e fëmijë që gjetën aty.

Një varg aksionesh kundër armiqve bëri në këtë kohë edhe çeta partizane e Dibrës. Nga këto, më të rëndësishme ishin goditjet e autokolonave italiane në rrugën Strugë-Dibër më 22 qershor dhe 13 korrik. Në goditjen e fundit u kapën mjaft robër italianë.

Ndërkohë, pushtuesit fashistë më 14 korrik, pas përgatitjesh të mëdha kishin ndërmarrë një operacion të ri në zonën e Mallakastrës, duke hedhur në luftë këtë herë dy divizione këmbësorie me artileri, tanke e aviacion (me 20 mijë ushtarë). Këto veprime të fashistëve italianë mbështeteshin nga reparte të milicisë fashiste shqiptare dhe nga çetat balliste të Mallakastrës. Forcat e armatosura partizane e vullnetarët fshatarë vendas nuk i kalonin të 2 000 vetët.

Lufta qe e ashpër në të gjithë sektorët. Në këtë kohë cetat e Ballit Kombëtar goditën tradhtisht partizanët prapa krahëve. Kështu ballistët mundoheshin të zbatonin premtimet kriminale, që i kishin dhënë armikut në protokollin e fshehtë Dalmaco-Këlcyra.

Epërsia e madhe në numër e teknikë e armikut e bëri të pamundur qëndresën e gjatë të partizanëve. Fashistët e shkelën Mallakastrën dhe vazhduan operacionin kundër zonës së Tepelenës. Megjithatë, shkelja e këtyre krahinave i kushtoi armikut humbje të mëdha në njerëz e materiale. Populli nuk u përkul. Terrori fashist e detyroi popullsinë të braktiste fshatrat dhe të merrte pyjet. Fashistët dogjën 78 fshatra, grabitën bagëtinë e pasurinë tjetër dhe vranë qindra fshatarë.

Operacionet që kryen pushtuesit fashistë në verën e vitit 1943 nuk mundën të pengonin rritjen e lëvizjes çliri-

mtare, që tani kishte marrë karakterin e kryengritjes së përgjithshme popullore. Nga ndeshjet me armikun populli dhe partizanët dilnin më të kalitur dhe më të bashkuar rreth Partisë. Në zonat e operacioneve numri i partizanëve u dyfishua. Si pasojë e veprimeve të reparteve partizane, pjesa më e madhe e krahinave të Shqipërisë ishte spastruar nga armiqtë dhe në to ishte vendosur pushteti i këshillave nacionalçlirimtarë.

Pas dështimit të këtyre operacioneve, pushtuesit italianë u detyruan të mbylleshin në qytete. Ata ndërtuan një rrjet të gjerë fortifikatash rreth objekteve ushtarake dhe gjatë vijave të komunikacionit.

Por edhe brenda në qytete, në kazermat dhe fortifikatat e tyre armiqtë nuk ishin të qetë. Njësitet guerile në aksionet e tyre të pandërprera vrisnin oficerë e nëpunës të lartë fashistë, digjnin depo dhe objekte të tjera ushtarake, sulmonin zyra e qendra të armikut, rrëmbenin materiale për nevojat e Luftës Nacionalçlirimtare. Në të njëjtën kohë, organizatat e partisë e të rinisë shpërndanin trakte, thirrje, e buletine me përmbajtje antifashiste, duke i futur këto materiale edhe në radhët e ushtrisë, karabinierisë dhe të milicisë fashiste.

Të friksuar nga shpërthimi i kryengritjes së përgjithshme popullore, pushtuesit fashistë u shtrënguan të merrnin masa të ngutshme. Kështu, më 26 korrik Viktor Emanueli, në mbështetje të ligjit italian të luftës, e shpalli «gjithë tokën e mbretërisë shqiptare» zonë operacionesh. Kryekomandanti i ushtrisë italiane në Shqipëri kërkonte me këmbëngulje shtimin e forcave të pushtimit nga 6 në 7 divizione, për t'i bërë ballë «gjendjes vazhdimisht të turbullt e të nderë në Shqipëri». Gjeneral Dalmaco-ja, në një raport sekret, dërguar në korrik qeverisë së vet, vinte në dukje se «masa e popullsisë së qyteteve e fshatrave... ka treguar në mënyrë krejt të qartë aderimin e vet të vendosur në organizatat me qëndrim armiqësor ndaj Italisë dhe me tendenca të theksuara komuniste».

**Formimi i Shtabit të Përgjithshëm dhe organizimi i Ushtrisë Nacionalçlirimtare**

Me zgjerimin e luftës së armatosur çlirimtare të popullit shqiptar, me shndërrimin e saj shkallë-shkallë në kryengritje të përgjithshme, lindi nevoja e krijimit të një qendre të veçantë ushtarake për organizimin e mëtejshëm dhe drejtimin e kësaj kryengritjeje, të Shtabit të Përgjithshëm, ashtu siç ishte vendosur qysh në Konferencën e Pezës.

Për këtë qëllim, me nismën e KQ të PKSh, më 4 korrik u mblodh në Labinot Këshilli i Përgjithshëm Nacionalçlirimtar, i cili mori në shqyrtim çështjen e krijimit të Shtabit të Përgjithshëm si dhe një varg çështjesh të tjera,



Shoku Enver Hoxha — Komisar Politik i Shtabit të Përgjithshëm të Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare

midis të cilave zgjerimin e Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar dhe qëndrimin e tij kundrejt Ballit Kombëtar. Në këtë mbledhje Këshilli vendosi krijimin e Shtabit të Përgjithshëm të Ushtrisë Nacionalçlirimtare prej 12 vetësh. Më 5 korrik u bë mbledhja e parë e Shtabit të Përgjithshëm, ku u zgjodh komandant Spiro Moisiu dhe komisar politik Enver Hoxha. Më 10 korrik Këshilli i Përgjithshëm, me një proklamatë të posaçme, njoftoi popullin për këtë ngjarje të rëndësishme. Kjo ditë hyri në histori si dita e themelimit të Ushtrisë Popullore të Shqipërisë. «Me formimin e Shtabit të Përgjithshëm, — ka thënë shoku Enver Hoxha, — filloi një etapë e re e luftës për çlirimin e vendit. Kryengritja e përgjithshme popullore kishte filluar.»[1]

1) Enver Hoxha. *Vepra*, vëll. 5, f. 304.

Shtabit të Përgjithshëm iu ngarkua barra për organizimin dhe drejtimin e Ushtrisë Nacionalçlirimtare, për udhëheqjen strategjike e operative të luftës së armatosur kundër armiqve dhe për përpunimin e taktikës luftarake, për përgatitjen dhe shpërndarjen e kuadrove ushtarakë, për drejtimin e punës në furnizimin e ushtrisë me armë, municione e ushqime.

Menjëherë pas krijimit, Shtabi i Përgjithshëm mori një varg masash organizative. Më kryesorja ndër to ishte urdhri për organizimin e Ushtrisë së rregullt Nacionalçlirimtare mbi bazën e reparteve partizane, që vepronin në të gjitha anët e vendit. Në rrethana të tilla, «kur duhet me i dhanë grushtin e vdekjes zaptuesit e veglave të tij dhe me i shporrë këta nga toka e atdheut tonë të dashur, — thuhet në këtë dokument, — Shtabi i Përgjithshëm urdhëron formimin e Ushtrisë Nacionalçlirimtare Partizane Vullnetare Shqiptare, në të cilën populli ynë ka vënë shpresat dhe pret çlirimin e shpejtë të Shqipërisë nga thonjtë e zaptuesit».[1]



Pamje nga përurimi i Brigadës I Sulmuese. Në përurim mori pjesë shoku Enver Hoxha

---

1) *Dokumente të Shtabit të Përgjithshëm e të Komandës së Përgjithshme të UNÇlSh,* vëll. I, Tiranë, 1970, f. 41.

ORGANIZIMI I U.N.ÇL. FORMIMI I SHTABIT TË PËRGJITHSHËM

(10 KORRIK 1943)





Spiro Moisiu, Komandant i Shtabit të Përgjithshëm të Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare

Me krijimin e Shtabit të Përgjithshëm lufta kundër armiqve mori një karakter më të organizuar, më të gjerë e më të ashpër. Më 30 korrik në një urdhër drejtuar gjithë shtabeve të qarqeve Shtabi i Përgjithshëm porosiste: «Ushtritë e okupatorit fashist italian ashtu edhe të fashizmit gjerman okupojnë vendin tonë dhe vazhdojnë barbarizmat dhe luftën ndaj popullit shqiptar. Derisa këto të mos kapitullojnë pa kondita, derisa në tokën e atdheut tonë të dashur të ndodhet edhe një fashist me armë në dorë, lufta jonë duhet të vazhdojë me ashpërsinë më të madhe»[1].

Repartet e Ushtrisë Nacionalçlirimtare, të udhëhequra nga Shtabi i Përgjithshëm, i shtuan goditjet kundër pushtuesve fashistë. Më 16 korrik një repart me partizanë të Mokrës, të Dumresë e të Bërzeshtës goditi një autokolonë në Pojskë, në rrugën midis Qafë Thanës e Pogradecit. Pas luftimesh të ashpra, armiku u dëmtua rëndë. Por edhe nga ana e partizanëve pati humbje të ndjeshme, në sheshin e luftës ranë duke luftuar heroikisht komandanti i batalionit të Mokrës Reshit Çollaku edhe nëntë luftëtarë të tjerë.

Nga 31 korriku deri më 4 gusht rreth 3 000 matjanë me çetën partizane në krye sulmuan garnizonin fashist në Burrel e në German. Çeta e Dajtit, çeta e Krujë-Ishmit e një numër partizanësh e vullnetarësh matjanë i goditën armiqtë në Qafën e Shtamës. Batalioni i Martaneshit me një pjesë të batalionit të Çermenikës dhe me një numër

1) *Po aty*, f. 31-32.

vullnetarësh matjanë sulmuan garnizonin fashist italian të Qafës së Buellit. Fashistët për hakmarrje përdorën terrorin, dogjën fshatra dhe vranë njerëz. Më 4 gusht batalioni i Dibrës çliroi Zerqanin. Luftime të ashpra u zhvilluan në këtë kohë edhe në Tragjas si edhe në rajonin e Mashkullores e të Kardhiqit. Më 10-11 gusht, batalioni «Asim Zeneli» shpartalloi aty dy batalione italiane, duke vrarë e plagosur mjaft armiq. Më 20-24 gusht batalioni i Dibrës, batalioni i Martaneshit dhe partizanët me vullnetarët e Matit sulmuan dhe u shkaktuan dëme të mëdha trupave italiane që u orvatën të çanin rrugën nga Dibra në Mat dhe anasjelltas. Më 26 gusht forca të mëdha armike sulmuan Vithkuqin nga pesë drejtime. Brigada I Sulmuese së bashku me batalionet e qarkut të Korçës u përleshën me ushtrinë italiane për katër ditë rresht. Duke u ndodhur nën zjarrin e vazhdueshëm partizan, armiku u shtrëngua të tërhiqej, pasi dogji Vithkuqin, tri fshatra të tjera përreth dhe pasi u vuri zjarrin arave me grurë.

Një nga veprimet luftarake më të rëndësishme të Ushtrisë Nacionalçlirimtare në këtë kohë ishte edhe lufta e Batalionit «Perlat Rexhepi» të Shkodrës dhe e popullsisë vendase me fashistët italianë në krahinën e Reçit. Në ndeshjen e ashpër që u zhvillua atje më 30-31 gusht armiqtë u thyen me humbje.

Në muajin gusht u zhvilluan luftime të përgjakshme edhe me pushtuesit nazistë gjermanë në krahinën e Konispolit. Në kuadrin e një operacioni në zonën e Prevezës e të Konispolit trupat hitleriane bënë orvatje për të depërtuar nga Greqia në tokën shqiptare. Por këto orvatje dështuan me humbje të mëdha për ta.

Më 3 shtator, kundër forcave gjermane që kishin filluar të hynin në Shqipëri, u krye një goditje tjetër, këtë radhë nga çeta e Dajtit, në rrugën Tiranë-Elbasan, afër Skuterrës. Në këtë përpjekje u kap shtabi i një regjimenti hitlerian së bashku me komandantin kolonelin Raider. Orvatjet e nazistëve për të shpëtuar shtabin dështuan me humbje.

**Mbledhja e Mukjes** Duke e ndier veten të pafuqishëm për të përballuar gjendjen e krijuar nga zhvillimi i vrullshëm i revolucionit popullor, forcat reaksionare të vendit me Ballin Kombëtar në krye afroheshin gjithnjë e më shumë me pushtuesit italianë dhe merrnin pjesë bashkë me ta gjithnjë e më hapur në veprimet kundër Luftës Nacionalçlirimtare.

Në verën e vitit 1943 bandat balliste, sipas marrëveshjes së fiksuar në protokollin e fshehtë Dalmaco-Këlcyra, i ndihmuan drejtpërdrejt skllavëruesit fashistë italianë në operacionet luftarake që zhvilluan kundër reparteve partizane e popullit, sidomos në krahinat e Pezës, Mallakastrës, Tepelenës, Libohovës, Reçit e gjetkë. Në shumë vende ballistët goditën prapa krahëve çetat partizane dhe vranë me të pabesë komunistë, partizanë e anëtarë të këshillave nacionalçlirimtarë. Midis tyre ishte edhe Ramiz Aranitasi, komisar i njërës nga çetat partizane të Skraparit, i cili u vra më 22 qershor 1943.

Puna e madhe sqaruese e Partisë Komuniste dhe Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar, nga njëra anë, dhe veprimtaria profashiste kriminale e ballistëve, nga ana tjetër, çuan në demaskimin e mëtejshëm të Ballit Kombëtar dhe në shkëputjen prej tij të një pjese të njerëzve të mashtruar nga demagogjia e tij. Masat popullore u bindën nga përvoja e tyre se Balli Kombëtar e sabotonte me çdo mënyrë luftën çlirimtare, se krerët ballistë ishin tradhtarë që u shërbenin pushtuesve fashistë.

Gjendja e krijuar kërkonte që të mbahej një qëndrim i prerë kundrejt kësaj organizate kryesore të reaksionit. Këtë e mori në shqyrtim mbledhja e Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar më 9 korrik.

Në këtë mbledhje Këshilli i Përgjithshëm vendosi t'i bënte një thirrje të fundit Ballit Kombëtar që të braktiste rrugën e tradhtisë, të spastronte organizatën e tij nga elementët tradhtarë e të bashkohej me Frontin Nacionalçlirimtar, duke u hedhur pa rezervë në luftë kundër armikut dhe duke njohur këshillat nacionalçlirimtarë si të vetmin pushtet në Shqipëri.

Për këtë qëllim u ngarkua një delegacion i Këshillit të Përgjithshëm i përbërë nga Ymer Dishnica, Mustafa Gjinishi, Abaz Kupi e të tjerë, me detyrë që të merrte kontakt dhe të zhvillonte bisedime me krerët e Ballit Kombëtar rreth këtyre pikave që u caktuan në mbledhje: Të futet Balli Kombëtar në luftën kundër okupatorit, të ndalojë luftën kundër Lëvizjes Nacionalçlirimtare dhe Partisë Komuniste, të spastrojë radhët e veta nga elementët fashistë, kusarë e kriminelë dhe, në luftë e përpjekje, të arrihet që Balli Kombëtar të marrë pjesë në një konferencë të gjerë, ku do të diskutohen e të vihen në tavolinë shumë çështje rreth bashkimit.[1]

---

1) *Dokumente kryesore të PPSh*, vëll. I, f. 184-185.

Disa ditë më vonë, më 25 korrik, diktatori fashist italian Musolini u hoq nga fuqia, si pasojë e disfatave të rënda që po pësonte fashizmi italian e gjerman në të gjitha frontet. Italia ndodhej në pragun e kapitullimit. Në krye të qeverisë italiane erdhi mareshali Badolio.

Balli Kombëtar u përpoq ta shfrytëzonte gjendjen e krijuar për të forcuar pozitat e veta, për të dobësuar Frontin Nacionalçlirimtar, me qëllim që të siguronte për vete pushtetin politik. Duke ndjekur këtë qëllim, kryesia e Ballit Kombëtar pranoi të takohej dhe të hynte në bisedime me përfaqësuesit e Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar.

Mbledhja e parë e përfaqësuesve të të dy palëve u bë në fshatin Tapizë, afër Tiranës, më 26 korrik, kurse mbledhja e dytë u zhvillua më 1-3 gusht në fshatin Mukje të Krujës. Në këto bisedime Ymer Dishnica e Mustafa Gjinishi nuk iu përmbajtën porosive që kishin marrë, por ranë në pozitat e reaksionit dhe tradhtuan interesat e Lëvizjes Nacionalçlirimtare. Ata ndoqën rrugën e kapitullimit ndaj Ballit Kombëtar. E trajtuan këtë organizatë që bashkëpunonte me armikun, sikur të ishte një organizatë antifashiste dhe pranuan ndarjen e udhëheqjes së Luftës Nacionalçlirimtare e të pushtetit politik me përfaqësuesit e saj, në një kohë kur Balli ishte demaskuar politikisht në sytë e popullit, kur këshillat nacionalçlirimtarë, të krijuara nga Partia Komuniste, njiheshin nga masat e gjera të popullit si të vetmet organe të pushtetit në vend dhe kur ky pushtet kishte një mbështetje të fuqishme të armatosur — Ushtrinë Nacionalçlirimtare. Në mbledhjen e Mukjes u pranua propozimi i ballistëve për krijimin e një farë «Komiteti për shpëtimin e Shqipërisë» që do të thoshte në fakt likuidim i Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar. Ky komitet do të përbëhej nga 6 përfaqësues të organizatës së Ballit Kombëtar dhe 6 përfaqësues të Frontit Nacionalçlirimtar dhe do të kishte atributet e një «qeverie të përkohshme».

Në këtë mënyrë Balli Kombëtar, që jo vetëm s'kishte shkrehur asnjë pushkë kundër armikut, por kishte bashkëpunuar me të, vihej në një pozitë të barabartë me Frontin Nacionalçlirimtar. Ky ishte një kompromis i paparimtë dhe i rrezikshëm. Prandaj Komiteti Qendror i PKSh, si dhe Këshilli i Përgjithshëm Nacionalçlirimtar, porsa morën vesh përfundimin e bisedimeve të Mukjes, me nismën e shokut Enver Hoxha, i hodhën poshtë menjëherë këto vendime, i denoncuan duke njoftuar popullin se ato ishin një tradhti e hapur ndaj interesave jetësore të popullit shqiptar dhe të luftës së tij çlirimtare.

Pas mbledhjes së Mukjes Këshilli i Përgjithshëm i drejtoi popullit shqiptar këtë thirrje: «Të bashkohemi të gjithë rreth këshillave nacionalçlirimtarë, rreth Ushtrisë sonë Partizane e Vullnetare, që lufton për çlirimin e Shqipërisë. Të bashkohemi jo me fjalë, por me punë, në luftë e në zjarr kundër armikut që po na shtyp, po na djeg e kërkon të na shfarosë... Duhet një herë e mirë ta kuptojmë se bashkimi i gjithë elementëve patriotë mund të bëhet vetëm e vetëm duke demaskuar pa mëshirë çdo politikë oportuniste e disfatiste... Nuk do t'u bëjmë asnjë koncesion oportunizmit e disfatizmit, qoftë edhe në emër të bashkimit, pasi kështu në emër të bashkimit i bëjmë varrin bashkimit»[1].

**Konferenca II Nacionalçlirimtare e Labinotit**

Në kushtet e reja politike, kur kapitullimi i Italisë fashiste ishte shumë i afërt dhe reaksioni i brendshëm po bënte përpjekje të mëdha për të grumbulluar të gjitha forcat e tij rreth Ballit Kombëtar, u bë e nevojshme thirrja e një konference nacionalçlirimtare që të shqyrtonte gjendjen dhe të merrte masat përkatëse. Konferenca II Nacionalçlirimtare u mblodh në Labinot më 4 shtator 1943, ku erdhën përfaqësues nga të gjitha anët e Shqipërisë. Ajo bëri bilancin e veprimtarisë së zhvilluar që nga Konferenca e Pezës dhe mori vendime për zgjerimin e mëtejshëm të luftës, për forcimin e ushtrisë e të organizatave antifashiste të rinisë e gruas, për bashkimin e të gjithë popullit rreth këshillave nacionalçlirimtarë.

Konferenca II Nacionalçlirimtare e Labinotit, pasi dëgjoi referatin e shokut Enver Hoxha mbi qëndrimin kundrejt rrymave të ndryshme jashtë Lëvizjes Nacionalçlirimtare, vendosi të mos njihej asnjë forcë ose lloj pushteti tjetër në Shqipëri përveç pushtetit të këshillave nacionalçlirimtarë. Ajo dënoi tradhtinë e Mukjes dhe theksoi, se bashkimi mund të bëhej vetëm në platformën e vendimeve të Konferencës së Pezës, me kusht që të luftoheshin hapur pushtuesit fashistë italianë e gjermanë, të njihej aleanca e popullit tonë me koalicionin e madh antifashist dhe, së

---

1) *Dokumente të organeve të larta të pushtetit revolucionar nacionalçlirimtar*, f. 41-42.

fundi, me kusht që këshillat nacionalçlirimtarë *të njiheshin si i vetmi pushtet demokratik i popullit në Shqipëri.*



**Shoku Enver Hoxha në mes të delegatëve në ditët e Konferencës II Nacionalçlirimtare në Labinot**

Konferenca vendosi që tanimë të mbahej një qëndrim i prerë ndaj Ballit Kombëtar dhe të demaskohej deri në fund politika dhe veprimtaria tradhtare e tij. Ajo arriti në përfundimin se e vetmja rrugë për të shkëputur e shpëtuar njerëzit e gënjyer nga krerët reaksionarë të Ballit ishte lufta pa kompromis kundër pushtuesve dhe tradhtarëve të vendit. Vendimet e Konferencës i dhanë grushtin vendimtar politikës tradhtare të Ballit Kombëtar dhe orvatjes së tij në Mukje për të forcuar pozitat në dëm të Lëvizjes Nacionalçlirimtare.

Konferenca II Nacionalçlirimtare zgjodhi Këshillin e ri të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar, të përbërë nga 62 vetë, nga 8 vetë që ishin anëtarët e tij të zgjedhur në Konferencën e Pezës. Përbërja e re e Këshillit siguronte forcimin dhe zgjerimin e mëtejshëm të bazës demokratike të pushtetit revolucionar dhe provonte rritjen dhe forcimin e Frontit Nacionalçlirimtar në Shqipëri.

Konferenca mori masa të rëndësishme për forcimin organizativ të pushtetit të ri të këshillave nacionalçlirimtarë.

Ajo hartoi dhe miratoi Statutin dhe Rregulloren e këshillave. Në këto dokumente me rëndësi kushtetuese përcaktohen format organizative dhe detyrat e organeve të reja të pushtetit shtetëror. Këshillat nacionalçlirimtarë, thuhej në Statut, «në viset e çliruara përfaqësojnë pushtetin civil të vendit (administratë, financë, botore, arsim, bëjnë gjyqe civile etj.) dhe punojnë në bashkëpunim të ngushtë me shtabin ushtarak nacionalçlirimtar (neni 1); «luftojnë për çlirimin e Atdheut nga zgjedha e fashizmit për një Shqipëri *të pavarur, demokratike e popullore»* (neni 2). Statuti theksonte se «Këshillat nacionalçlirimtarë të dalë nga lufta kundër okupatorit janë bërthama e pushtetit politik të popullit shqiptar» (neni 7)[1].

Në rregullore vendosej që këshillat të ngrihen në gjithë Shqipërinë në fshat, komunë, krahinë, nënprefekturë e prefekturë. Aty përcaktohej mënyra demokratike e zgjedhjes së këshillave me anë të votimit të drejtpërdrejtë e të hapur në mbledhjen e përgjithshme të popullsisë, me pjesëmarrjen e gjithë burrave e grave në moshën 18 vjeç e lart. I vetmi kufizim që bëhej në të drejtën elektorale ishte përjashtimi i spiunëve dhe tradhtarëve të Atdheut nga e drejta për të zgjedhur dhe për t'u zgjedhur.

Rregullorja shtronte detyrën për shkatërrimin e aparatit të vjetër shtetëror. «Në viset e çliruara, — thuhet në të, — organet e vjetra të shtetit, si bashkia, prefektura, gjykatoret, policia, xhandarmëria, komuna, financa etj., anulohen e pushojnë menjëherë funksionet e tyre, sepse ato në përgjithësi kanë qenë mbështetja e okupatorit dhe e agjentëve të tij».[2]

Në kohën që punimet e Konferencës së Labinotit po përfundonin, Italia fashiste kapitulloi.

## 2. PUSHTIMI GJERMAN NË SHQIPËRI

**Kapitullimi i Italisë fashiste dhe qëndresa e popullit shqiptar kundër agresionit gjerman**

Kapitullimi i Italisë ndodhi si pasojë e disfatave të mëdha që pësuan armatat gjermane dhe italiane në frontin sovjeto-gjerman dhe në frontet e tjera të Luftës së Dytë Botërore. Pas disfatës së Gjermanisë hitleriane dhe të aleatëve të saj në Stalingrad, italianët e humbën çdo shpresë që mund të kishin për fitoren. Në Itali u shtua

1) *Po aty,* f. 62.
2) *Po aty,* f. 64.

mjaft qëndresa e masave popullore kundër luftës dhe fashizmit, ndërsa aftësia luftarake dhe morali i trupave italiane ra përtokë. Në këto rrethana, në korrik, forcat anglo-amerikane zbarkuan në Sicili dhe në gusht në Gadishullin e Apenineve. Qeveria e Badolios, e cila erdhi në fuqi pas rënies së Musolinit, u detyrua të fillonte bisedimet me aleatët për ta nxjerrë Italinë nga lufta. Kapitullimi pa kushte i Italisë u shpall më 8 shtator.

Populli shqiptar, një nga viktimat e para të agresionit fashist që lëngoi për katër vjet e gjysmë nën zgjedhën e imperialistëve italianë dhe që në luftën e tij të ashpër për t'u çliruar nga kjo zgjedhë kishte dhënë një kontribut të çmuar në shkatërrimin e fashizmit italian, e priti me gëzim të madh kapitullimin e Italisë fashiste.

Armata IX italiane, e cila ndodhej në Shqipëri si ushtri pushtuese, në përputhje me marrëveshjen e kapitullimit, detyrohej të pushonte veprimet luftarake dhe t'ia dorëzonte armët Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare, si e vetmja forcë e armatosur që përfaqësonte popullin shqiptar, pjesëmarrës aktiv i koalicionit të madh antifashist. Lidhur me këtë, Shtabi i Përgjithshëm i Ushtrisë Nacionalçlirimtare u bëri thirrje komandës së lartë italiane dhe gjithë trupave të pushtimit të fillonin luftën përkrah Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare kundër skllavëruesve hitlerianë ose, ndryshe, të dorëzonin armët. Po kryekomandanti i fuqive italiane në Shqipëri, Renco Dalmaco me komandantin e grupармatave të Lindjes Rozi, që e kishte qendrën në Tiranë, nuk iu përgjegjën thirrjes. Ata u dhanë urdhër reparteve të dorëzoheshin te trupat gjermane. Kështu, pjesa më e madhe e Armatës IX italiane u çarmatos nga ushtria hitleriane. Nazistët masakruan barbarisht me mijëra prej tyre dhe dhjetëra mijë i dërguan për punë të detyruar në Gjermani. Vetëm rreth 15 mijë ushtarë e oficerë italianë, shumica të divizionit «Firence», nuk pranuan të binin në kthetrat e nazistëve. 1 500 vetë prej tyre u futën në rreshtat e Ushtrisë Nacionalçlirimtare, ku u pritën si vëllezër e shokë lufte. Një muaj pas kapitullimit të Italisë, pranë Brigadës I të Ushtrisë Nacionalçlirimtare u krijua batalioni «Antonio Gramshi» me partizanë italianë. Pjesa tjetër e ushtarëve italianë që nuk u futën në repartet aktive të Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare, u shpërndanë në zonat e çliruara të vendit, ku gjetën një pritje të ngrohtë e bujare nga fshatarët, të cilët ndanë me ta bukën e gojës dhe nuk i lanë të vdisnin nga uria e të ftohtit.

Që në gusht të vitit 1943 nazistët gjermanë, duke ndier kapitullimin e afërt të Italisë, kishin shtënë në dorë aero-

portet, portin e Durrësit dhe qendrat e tjera kryesore të Shqipërisë, kurse ditën që u shpall kapitullimi i Italisë, ata nisën në drejtim të Shqipërisë divizione të tëra.

Partia Komuniste e Shqipërisë, Këshilli i Përgjithshëm Nacionalçlirimtar dhe Shtabi i Përgjithshëm i bënë thirrje popullit shqiptar dhe Ushtrisë Nacionalçlirimtare të godisnin pa mëshirë dhe kudo pushtuesit e rinj, fashistë gjermanë. «Rrëmbeni armët, — thuhej në një nga këto thirrje, — i bini armikut me tërbim në fshatra, krahina, në qytete e kudo që ta gjeni; goditeni për vdekje në rrugë, në kazerma, në të gjitha qendrat; hapni dyert e kampeve dhe të burgjeve; shkatërroni tërë makinën skllavëruese të tij. Thyeni zinxhirët e robërisë»[1].

Duke i u përgjigjur këtyre thirrjeve, repartet e Ushtrisë Nacionalçlirimtare shqiptare u hodhën në sulm kundër forcave gjermane që po shkelnin Shqipërinë dhe kundër pjesës së trupave italiane që ishin bashkuar me to. Luftime të përgjakshme ndërmjet Ushtrisë Nacionalçlirimtare dhe trupave pushtuese gjermane u zhvilluan në mbarë vendin, sidomos në Xhyrë, te ura e Kardhiqit, në rrugën Elbasan-Tiranë, në Krujë, në afërsitë e Konispolit, Delvinës e Sarandës, në rrugën Korçë-Janinë e gjetkë.

Një nga betejat më të ashpra të këtyre ditëve ishte lufta e Drashovicës, ku pushtuesit gjermanë kishin ngritur një kamp robërish italianë. Për ruajtjen e kampit kishin vendosur aty një kompani ushtarësh. Komanda e Zonës I Operative organizoi natën, duke gdhirë 14 shtatori, një sulm të befasishëm, në të cilën morën pjesë dy batalione partizane e një varg çetash territoriale, për të asgjësuar këtë qendër armike e për të liruar robërit. Sulmi, që drejtohej nga Hysni Kapo, do t'ia kishte arritur plotësisht qëllimit qysh ditën e parë, po të mos ngatërrohej situata me ardhjen në Drashovicë të dy batalioneve gjermane (2000 ushtarë), njëri nga Vlora, tjetri nga Tepelena. Megjithatë forcat partizane e vullnetare nuk e ndërprenë mësymjen. Sulmet që u kryen të nesërmen, më 15 shtator i detyruan trupat pushtuese të tërhiqeshin të shpartalluara në Vlorë. Robërit u liruan. Të gjitha përpjekjet që bënë më pas gjermanët për të rimarrë Drashovicën dështuan. Armiku humbi në Drashovicë shumë të vrarë e mjaft të plagosur si dhe sasi të mëdha materiali luftarak.

Me luftë u çlirua pjesa më e madhe e krahinave të Shqipërisë dhe qytetet Bilisht, Pogradec, Berat, Krujë, Bu-

---

1) *Dokumente të Shtabit të Përgjithshëm...*, vëll. I, Tiranë, 1970, f. 82-83.

rrel, Peshkopi, Zerqan, Delvinë, Gjirokastër, Tepelenë, Sarandë e i gjithë Bregdeti deri në Llogora. Në krahinat e në qytetet e çliruara u vendos kudo pushteti i këshillave nacionalçlirimtarë. Reparte të Ushtrisë Nacionalçlirimtare shqiptare çliruan gjithashtu qytetet e Dibrës, të Gostivarit e të Kërçovës dhe zonat rreth tyre. Mijëra malësorë e partizanë të Tropojës e të Hasit së bashku me partizanët kosovarë morën pjesë në çlirimin e qytetit të Gjakovës.

**Vendosja e regjimit të pushtimit gjerman në Shqipëri**

Pas kapitullimit të Italisë, në qendrat kryesore të vendit, gjatë bregdetit shqiptar dhe gjatë vijave kryesore të komunikacionit u dislokuan trupa fashiste gjermane. Në Shqipëri u vendos Korpusi XXI i Vermahtit (ushtria gjermane), me qendër në Tiranë, dhe reparte të Korpusit XXII në zonat jugore. Veç këtyre gjatë bregdetit u vendosën reparte gjermane të artilerisë bregdetare dhe në aerodrome reparte të Luftvafes (aviacioni gjerman). Kryekomandant i trupave gjermane të pushtimit në Shqipëri në fillim ishte gjenerali Fen (Fehn), kurse gjeneral i plotfuqishëm u caktua gjenerali Besel, i cili pas një muaji u zëvendësua nga gjenerali Gaib. Njëkohësisht, Gestapoja gjermane, e komanduar nga kriminel i luftës gjenerali SS Fictum, e shtriu rrjetin e saj në gjithë vendin.

Nazistët gjermanë vendosën në Shqipëri një regjim pushtimi edhe më të egër se fashistët italianë. Qëllimi i tyre ishte në radhë të parë të likuidonin Lëvizjen Nacionalçlirimtare të popullit shqiptar, të siguronin në Shqipëri forca për t'i hedhur në frontet e luftës së Gjermanisë, të grabisnin pasuritë e vendit, sidomos mineralet, për nevojat e makinës luftarake hitleriane. Por ata zbatuan një taktikë që ndryshonte nga ajo e pushtuesve të parë. Duke e ditur mirë se politika e italianëve në Shqipëri, si pasojë e qëndresës heroike të popullit shqiptar kishte dështuar plotësisht, agresorët hitlerianë nuk mund të shpallnin bashkimin e Shqipërisë me Raihun gjerman. Për ta mashtruar e bindur popullin shqiptar që të hiqte dorë nga Lufta Nacionalçlirimtare, deklaruan menjëherë se nuk erdhën në Shqipëri si pushtues, por si «miq», për të «ndihmuar» popullin shqiptar të flakë zgjedhën italiane, se «nderojnë lirinë shqiptare», nderojnë «Shqipërinë e çliruar indipendente e të lirë». «Me hyrjen e ushtrisë gjermane në tokën tuaj, — shkruhej në një thirrje të kryekomandantit gjerman

Besel, — pavarësia e Shqipërisë do të jetë e siguruar, pasi garant do të qëndrojë Raihu i madh gjerman dhe ushtria ngadhënjyese e tij, e cila kundrejt tokës suaj nuk ushqen kurrfarë pretendimesh. Dëshira juaj themelore për pavarësi do të realizohet nëpërmjet ndihmës që do t'i jepni ushtrisë gjermane»!

Kjo politikë demagogjike e hitlerianëve u mbështet dhe u propagandua me të madhe nga tradhtarët shqiptarë, çifligarët, bajraktarët, përfaqësues të borgjezisë reaksionare, Balli Kombëtar, të cilët më parë u shërbyen fashistëve italianë dhe tani u treguan të gatshëm për të hyrë në shërbim të pushtuesve të rinj. Nga gjiri i këtyre tradhtarëve, hitlerianët krijuan menjëherë një «komitet ekzekutiv të përkohshëm», me çifligarin Ibrahim Biçaku në krye, që duhej të ligjësonte, duke krijuar iluzionin e «pavarësisë së atdheut», regjimin e pushtimit gjerman në Shqipëri. Me urdhër të hitlerianëve, ky komitet më 11 shtator e «rishpalli pavarësinë». Për të përligjur bashkëpunimin e reaksionit me pushtuesit e rinj «komiteti ekzekutiv», në një thirrje drejtuar popullit, deklaronte: «Duke u shpallur luftë ushtrive gjermane që kanë ardhur vetëm si mike dhe vetëm për nevoja thjesht ushtarake, duke vrarë ushtarin gjerman, ne po vrasim veten». Kjo ishte platforma politike e Ballit Kombëtar dhe e grupeve të tjera reaksionare.

Por të gjitha këto dredhi të hitlerianëve dhe të veglave të tyre nuk mundën të mashtronin për asnjë çast popullin shqiptar. Masat popullore, të bashkuara ngushtë në Frontin Nacionalçlirimtar rreth Partisë Komuniste, e kishin prej kohësh të qartë se nazistët gjermanë, si armiq të gjithë njerëzimit, ishin armiq të betuar edhe të popullit shqiptar. «Ata (gjermanët — Red.), — shkruante «Zëri i popullit» në atë kohë, — na premtojnë pavarësi, por e dinë të gjithë se çdo të thotë kjo nën thundrën gjermane... Ne e duam, po, Shqipërinë e lirë, por pa okupatorë, pa tradhtarë. Këtë gjë e ka kuptuar populli shqiptar që me kohë, që atëherë kur dukej se çdo gjë i nënqeshte fatit të Hitlerit. Që atëherë ai luftoi dhe do të luftojë pa pushim».

Vetë fashistët gjermanë nuk ishin në gjendje të fshihnin vendosjen e regjimit të pushtimit në Shqipëri. Nga njëra anë, vrasësit e popujve të Evropës bënin deklarata se respektonin «lirinë e pavarësinë kombëtare të popullit shqiptar», nga ana tjetër, e quanin veten «zotërues të pushtetit ekzekutiv» në Shqipëri, shpallën në vend gjendjen e luftës dhe e kanosnin popullin se për çdo «sabotim» ose «shkatërrim» të ushqimeve të çdo lloji do të pushkatoheshin pa gjyq 30 banorë, se «për çdo ushtar gjerman të vrarë apo të plagosur do të vihen në litar 10 shqiptarë». Një-

kohësisht, ata kërkonin që brenda 13 shtatorit shqiptarët të dorëzonin në komandat gjermane të gjitha armët, municionet, lëndët eksplozive dhe çdo material tjetër ushtarak, përndryshe kushdo që do të kapej me çdo lloj arme a sendi ushtarak, do të pushkatohej. Nëpër qytetet dhe krahinat e pushtuara nga ushtria gjermane u ndalua rreptësisht qëndrimi në vend ose ecja në rrugë e dy vetave bashkë.

Agresorët gjermanë me vendosjen e regjimit ushtarak të pushtimit e skllavëruan vendin edhe ekonomikisht duke grabitur pasuritë e popullit shqiptar. Ata vunë menjëherë në dorë Bankën Kombëtare, prej së cilës vetëm në tre muajt e parë të pushtimit tërhoqën afër 120 000 000 franga, përveç 13 519 monedha floriri njëzet frangëshe (i gjithë buxheti i «shtetit shqiptar» për vitin financiar 1943-44 ishte 40 000 000 franga). Këto shuma dhe të tjera më të mëdha që u rrëmbyen më vonë, nuk u kthyen më. Rezervën e arit të Shqipërisë që ndodhej në Romë (8 062 827 franga ari) e rrëmbyen gjithashtu hitlerianët. Nafta, kromi, bakri, qymyrguri, lënda e drurit e Shqipërisë, që më parë grabiteshin nga italianët, tani rrëmbeheshin pa asnjë shpërblim nga pushtuesit fashistë gjermanë.

**Rigrupimi i forcave reaksionare. Regjenca kuislinge dhe Legaliteti**

Për të mbajtur regjimin e tyre të pushtimit, hitlerianët, ashtu siç kishin vepruar edhe në vende të tjera të pushtuara, grumbulluan rreth vetes gjithë forcat reaksionare të Shqipërisë që më parë kishin bashkëpunuar hapur ose fshehur me pushtuesit fashistë italianë, i armatosën dhe i vunë nën komandën e vet për të luftuar së bashku kundër popullit shqiptar.

Reaksionarët shqiptarë u treguan të gatshëm për të bashkëpunuar me pushtuesit e rinj. Balli Kombëtar, çifligarët feudalë, bajraktarët, borgjezia e madhe, pjesa reaksionare e klerit dhe përfaqësuesit e tyre nuk mundën të pajtoheshin me karakterin demokratik e popullor të luftës e të pushtetit të ri që ngrihej në luftë. Ata nuk mund të pranonin sidomos lidhjen e masave të gjera të popullit me Partinë Komuniste dhe rolin udhëheqës të saj në Luftën Nacionalçlirimtare. Dështimi i çdo orvatjeje për të veçuar Partinë Komuniste nga populli dhe për të shkatërruar Frontin Nacionalçlirimtar tregonte sheshit se reaksioni i brendshëm nuk ishte në gjendje t'i bënte ballë me forcat e veta gjendjes së krijuar. Kjo paaftësi e reaksionit dhe përputhja e qëllimit të tij me atë të pushtuesve gjermanë i shty-

nin tradhtarët shqiptarë të kërkonin mbrojtje e përkrahje nga hitlerianët dhe të zbatonin pa ngurim kërkesat e komandës gjermane për t'u bashkuar me ta në një bllok të vetëm kundër popullit shqiptar.



Si i pergjigjet populli Shqiptar Asambles s Gestapos? me TOP!



**Topi që më 18 tetor 1943 goditi nga kodrat e Saukut (në jug të Tiranës) godinën ku ndodhej e mbledhur asambleja tradhtare**

Më 16 tetor pushtuesit gjermanë thirrën në Tiranë një «asamble kombëtare» të përbërë nga përfaqësues të çifligarëve, bajraktarëve, tregtarëve të mëdhenj dhe politikanëve fashistë. Punimet e kësaj «asambleje» u ndërprenë më 18 tetor nga aksioni i guximshëm i artilerisë së Brigadës III Sulmuese, e cila ishte formuar ato ditë. Me urdhër të shokut Enver Hoxha, ajo gjuajti pallatin ku ishte mbledhur «asambleja» (sot Pallati i Brigadave). Një orë pa këtij aksioni, organizata e Partisë në Tiranë me një trakt të posaçëm njoftonte: «Si i përgjigjet populli shqiptar asamblesë së Gestapos? ME TOP!».

Sipas porosisë së hitlerianëve, «Asambleja shpalli ndarjen e Shqipërisë nga Italia», caktoi «Këshillin e Lartë të Regjencës» me Mehdi Frashërin në krye. Si Mehdi Frashëri ashtu edhe anëtarët e tjerë të Regjencës u zgjodhën midis

elementëve më pak të komprometuar të reaksionit gjatë pushtimit italian. Më 5 nëntor Regjenca tradhtare emëroi qeverinë kuislinge me kryetar fashistin Rexhep Mitrovica.

Si në Regjencë ashtu edhe në qeveri u futën përfaqësues të Ballit Kombëtar, ndër të cilët anëtarët e Komitetit Qendror të tij Lef Nosi, Bahri Omari, Kolë Tromara etj. Veç kësaj, edhe shumica e prefektëve të rinj u emëruan nga radhët e ballistëve. Në të njëjtën kohë udhëheqja e Ballit Kombëtar u dërgoi urdhër të posaçëm të gjitha organizatave të saj vartëse të mos bënin asnjë «operacion luftarak kundër forcave gjermane», por të zhvillonin luftë vetëm kundër Lëvizjes Nacionalçlirimtare.

Me fashistët gjermanë u bashkuan edhe bajraktarët dhe gjithë krerët tradhtarë të Shqipërisë së Veriut. Me nismën e hitlerianëve dhe me përkrahjen e Ballit Kombëtar në Veri u zhvilluan një varg «kuvendesh të bajraktarëve e të oficerëve», ku u shpallën «besëlidhje», qëllimi kryesor i të cilave ishte të shkatërrohej Lëvizja Nacionalçlirimtare në këto krahina dhe të ndihmohej ushtria gjermane.

Vegla të hitlerianëve u bënë gjithashtu krerët e klerit katolik, ndër të cilët patër Anton Harapi, anëtar i Regjencës, si edhe krerët e klerit mysliman e ortodoks.

Me pushtuesit gjermanë u lidhën edhe zogistët. Udhëheqësi i tyre kryesor, Abaz Kupi, ishte dërguar nga SOE (Drejtoria angleze e veprimeve speciale) në Shqipëri më 1941 me mision të posaçëm për të zbatuar planet e imperialistëve anglezë. Me porosinë e tyre, ai mundi të hynte në Frontin Nacionalçlirimtar për të rritur autoritetin dhe kredinë politike të Zogut, për të penguar rritjen e ndikimit e të rolit udhëheqës të Partisë Komuniste në Front dhe për t'u siguruar anglezëve drejtimin e Lëvizjes Nacionalçlirimtare në Shqipëri. Meqenëse Abaz Kupi nuk mundi t'ia arrinte këtij qëllimi, pas kapitullimit të Italisë, kur të gjitha forcat e reaksionit shqiptar u grumbulluan rreth pushtuesve gjermanë, «mendoi, — siç shkruan shoku Enver Hoxha, — se kishte ardhur koha të luante hapur kartën e Zogut, që u shtrua në tavolinë nga Zogu dhe nga anglezët... Tani Bazit i duhej të luante dy role: edhe si bashkëpunëtor i gjermanëve e i qeverisë kuislinge, edhe si bashkëpunëtor i anglezëve»[1]. Ai vendosi lidhje të fshehta me Regjencën dhe qeverinë e re kuislinge, me bajraktarët e me krerët e Ballit Kombëtar për të organizuar së bashku luftën kundër Lëvizjes Nacionalçlirimtare. Më 20 nëntor 1943 në prani të misionit ushtarak anglez, që ndodhej pranë forcave të

1) Enver Hoxha. *Rreziku anglo-amerikan për Shqipërinë*, Tiranë, 1982, f. 231, 232.

Abaz Kupit, në fshatin Zallherr të Tiranës, u mbajt «Kongresi i zogistëve», ku u shpall formimi i Legalitetit, si organizatë politike që kishte për qëllim rivendosjen e regjimit zogist. Pushtuesit gjermanë jo vetëm nuk i sollën asnjë pengesë Legalitetit, por përkundrazi i dhanë çdo përkrahje. Ata arritën të vendosnin lidhje të drejtpërdrejta me Abaz Kupin dhe krerët e tjerë zogistë. Në këtë mënyrë Abaz Kupi, me përkrahjen dhe nxitjen e miqve të tij anglo-amerikanë, «shpresoi të përdorte gjermanët për të shkatërruar komunistët», siç dëshmon vetë Xhulian Emeri (Julian Amery), agjent britanik pranë shtabit të Abaz Kupit. Në fillim të dhjetorit 1943, Këshilli i Përgjithshëm Nacionalçlirimtar vendosi përjashtimin e Abaz Kupit nga radhët e tij, duke e cilësuar si tradhtar dhe armik të popullit.

Duke kaluar plotësisht në anën e fashistëve gjermanë dhe duke marrë pjesë bashkë me ta në luftën e armatosur kundër Lëvizjes Nacionalçlirimtare, reaksioni vendas i imponoi popullit shqiptar një luftë vëllavrasëse.

Në këtë kohë ishte kryer në përgjithësi procesi i diferencimit të forcave klasore-politike të vendit. Tani qëndronin përballë njëra-tjetrës dy grupe forcash kundërshtare: nga njëra anë, klasa punëtore, fshatarësia e varfër dhe e mesme, borgjezia e vogël, pjesa më e madhe e borgjezisë së mesme qytetare, intelektualët patriotë, të bashkuar dhe të organizuar në Frontin Nacionalçlirimtar nën udhëheqjen e Partisë Komuniste Shqiptare. Forca e armatosur kryesore sulmuese e këtij grupi ishte Ushtria Nacionalçlirimtare, kurse mbështetja e jashtme lufta e madhe antifashiste e popujve, para së gjithash Lufta Patriotike e Bashkimit Sovjetik; nga ana tjetër, klasa e çifligarëve, bajraktarëve, borgjezia e madhe, një pjesë e vogël e borgjezisë së mesme qytetare, fshatarët e pasur, pjesa reaksionare e intelektualëve dhe e klerit, politikanët aventurierë, kusarët e kriminelët, të grumbulluar rreth pushtuesve fashistë gjermanë, në organizata e grupe politike heterogjene si Balli e Legaliteti. Forca e armatosur e këtij grupi të dytë ishin repartet e xhandarëve dhe bandat e ballistëve, zogistëve dhe bajraktarëve. Këto forca nuk përbënin një front më vete, por ishin vegla të pushtuesve hitlerianë dhe vepronin sipas urdhrave të tyre.

**Direktivat e reja të Komitetit Qendror të PKSh në kushtet e reja**

Në kushtet e krijuara me pushtimin e Shqipërisë nga ana e ushtrive hitleriane dhe të rigrupimit të forcave të reaksionit të brendshëm, Komiteti Qendror i Partisë Komuniste të Shqipërisë dha direktiva që përcaktonin qëndrimin dhe detyrat e reja të Partisë dhe të Lëvizjes Nacionalçlirimtare.

Një vëmendje e veçantë në këto direktiva i kushtohej çështjes së grupimit të forcave të reaksionit rreth pushtuesve të rinj gjermanë. Me ta u bashkuan menjëherë Balli Kombëtar, bajraktarët, kleri i lartë sidomos katolik, gjithë politikanët fashistë. Në shërbim të pushtuesve gjermanë u vunë edhe zogistët, që synonin kthimin e Zogut. Kartën e Zogut e përkëdhelën dhe gjermanët me formimin e këshillit të Regjencës. Në të njëjtën kohë, në Londër Zogu bëri përçapje pranë Çurçillit për krijimin e një qeverie mbretërore shqiptare në mërgim.

Në lidhje me qëndrimin që duhej mbajtur ndaj forcave të brendshme reaksionare, në direktivat theksohej se Balli Kombëtar dhe çdo organizatë tjetër jashtë Lëvizjes Nacionalçlirimtare ishin shkrirë me reaksionin. Prandaj kjo organizatë si dhe grupet e tjera politike, që qëndronin jashtë Frontit Nacionalçlirimtar, duheshin luftuar si organizata reaksionare që drejtpërdrejt ose tërthorazi ishin vënë në shërbim të pushtuesit gjerman. «Lufta jonë kundër reaksionit, — thuhej në këtë direktivë, — është pjesë e luftës kundër okupatorit, prandaj është e pandarë nga kjo»[1].

Duke dhënë këtë direktivë, në të njëjtën kohë KQ i PKSh i porosiste komunistët të mos binin në gabime sektare, por të ruanin të paprekur karakterin e gjerë antifashist e popullor të Luftës Nacionalçlirimtare. «Duhet të kemi kujdesjen më të madhe, — theksonte Komiteti Qendror i PKSh, — që të mos hidhemi vetëm kundër reaksionit as në luftën politike, as në luftën me armë, por të marrim edhe popullin me vete, mbasi për ndryshe populli fillon e mbetet si neutral dhe, duke qenë në këto pozita, ai mund të influencohet lehtë nga armiku»[2]. Komiteti Qendror kërkonte gjithashtu të bëheshin përpjekje për diferencimin në radhët e reaksionit, për të larguar prej Ballit dhe organizatave të tjera reaksionare elementët e gabuar që ishin viktima të demagogjisë së tradhtarëve.

Komiteti Qendror tërhiqte vëmendjen e Partisë dhe

---

1) *Dokumente kryesore të PPSh,* vëll. I, f. 223.

2) *Po aty,* f. 224-225.

të gjithë popullit në faktin se, duke luftuar me armë organizatat dhe forcat reaksionare si vegla të pushtuesve, duhej pasur gjithmonë parasysh se armiku kryesor mbetej pikërisht pushtuesi gjerman, kundër të cilit duhej vazhduar lufta e pandërprerë dhe pa kompromis, deri në fund.

Nga ana tjetër, në direktivat e tij Komiteti Qendror vinte në dukje se hitlerianët, duke parë se ushtarakisht e kishin të humbur luftën, kishin vënë të gjitha forcat për të arritur në një kompromis me reaksionin anglez e amerikan kundër Bashkimit Sovjetik. Në kushtet e fitoreve të njëpasnjëshme të Ushtrisë Sovjetike, reaksioni botëror, i cili nuk mund të shpëtonte me flamurin e diskredituar të hitlerianëve, filloi të përgatiste truallin për të izoluar partitë komuniste dhe për të zhdukur karakterin revolucionar të lëvizjeve nacionalçlirimtare të popujve të shtypur. Për këtë arsye reaksioni imperialist anglez e amerikan u përpoq të ngjallte e të forconte lëvizjet kundërrevolucionare.

Qeveritë angleze e amerikane dërguan në Shqipëri, si në vendet e tjera të robëruara nga Hitleri, misione ushtarake gjoja për të ndihmuar luftën e popullit shqiptar kundër pushtuesve fashistë. Misione të tilla u vendosën pranë Shtabit të Përgjithshëm të Ushtrisë Nacionalçlirimtare dhe disa shtabeve partizane të qarqeve, zonave e grupeve.

Misioni i parë ushtarak anglez i kryesuar nga major B.Maklini, erdhi në Shqipëri në maj 1943. Në tetor, qeveria britanike vendosi të dërgonte aty një gjeneral-brigade. E.Dejvisin. Më vonë dërgoi një mision ushtarak edhe qeveria amerikane. Përfaqësuesit anglo-amerikanë e paraqitën ardhjen e tyre si të diktuar nga interesi i përbashkët për luftën kundër fashizmit dhe morën përsipër, me fjalë, të ndihmonin Ushtrinë Nacionalçlirimtare me armë e materiale të tjera luftarake të nevojshme. Në fakt «qëllimi i tyre, — thotë shoku Enver Hoxha, — do të ishte të nuhatnin nga afër situatën, t'i jepnin qendrës të dhëna të sakta seç erë frynte këtu, të mësonin seç ishte në të vërtetë Lëvizja Nacionalçlirimtare, të krijonin lidhje me Ballin Kombëtar, të ndihmonin «miqtë» e dërguar nga SOE dhe kryesorja, nën maskën e «ndihmës», ashtu si kudo, edhe në Shqipëri të bënin çmos që të dështonte revolucioni popullor»[1]. Të nisur nga ky qëllim, ata zhvilluan veprimtari minuese kundër Partisë Komuniste, kundër Frontit edhe Luftës Nacionalçlirimtare. Ndihmën më të madhe anglo-

1) Enver Hoxha. *Rreziku anglo-amerikan për Shqipërinë*, Tiranë, 1982, f. 27.

-amerikanët ua dhanë kundërshtarëve të kësaj lufte, Ballit Kombëtar dhe Legalitetit. Prandaj vendosën e mbajtën deri në fund misione të posaçme ushtarake pranë forcave reaksionare. Kur Balli Kombëtar dhe Legaliteti, në vjeshtën e vitit 1943, u bashkuan hapur me pushtuesit gjermanë, misionet ushtarake anglo-amerikane nuk u larguan prej tyre, por vazhduan t'i ndihmonin këto organizata tradhtare me armë, municione, veshmbathje e me flori. Ndërkohë presionet dhe ndërhyrjet e oficerëve anglezë u intensifikuan. Këto presione dhe ndërhyrje u bënë një rrezik i madh për Luftën Nacionalçlirimtare. «Por Partia luftonte e vigjilonte».[1] Komiteti Qendror i Partisë, në fillim të vitit 1943, udhëzonte komitetet qarkore dhe gjithë shtabet e reparteve partizane që ta kishin mirë të qartë se misionet angleze ishin vetëm përfaqësues të ushtrisë britanike dhe si të tilla, ato duhej të përkrahnin ata që luftonin kundër pushtuesve, ndërsa s'kishin aspak të drejtë të përziheshin në punët e brendshme, politike dhe ushtarake të Luftës Nacionalçlirimtare. Asnjëherë s'duhej harruar, vazhdonte udhëzimi, se anglo-amerikanët, si kapitalistë, ishin kundërshtarë të socializmit e të komunizmit. «Tani jemi në aleancë me ta kundër fashizmit italian dhe nazizmit gjerman dhe ne i qëndrojmë besnikë kësaj aleance. Por, — theksonte Komiteti Qendror, — nuk kemi lejuar dhe nuk lejojmë kurrë që ata të ndërhyjnë në punët e brendshme të Shqipërisë. E kaluara e hidhur e popullit tonë nuk do të përsëritet më. Këtë nuk do ta lejojë PKSh dhe populli shqiptar»[2]. Në direktivat e nëntorit 1943, Komiteti Qendror i PKSh i përsëriste edhe një herë udhëzimet e mëparshme për qëndrimet ndaj anglo-amerikanëve, duke vënë në dukje se ata përpiqeshin të përziheshin në çështjet politike dhe sidomos në çështjet e brendshme organizative dhe ushtarake të Lëvizjes Nacionalçlirimtare, se bashkoheshin me reaksionarët që «t'i organizonin këta për t'i pasur vegla të tyre për kohën e zbarkimit». Në to kërkohej: «Duhet të kemi me ta një sjellje korrekte, por edhe një qëndrim të qartë e të prerë. Ata nuk duhet të përzihen në punët e brendshme, nuk duhet në asnjë mënyrë të merren si arbitër ndërmjet nesh dhe reaksionit. Në u pëlqeftë lufta jonë kundër reaksionit mirë, përndryshe derën e kanë të ha-

---

1) Enver Hoxha. *Rreziku anglo-amerikan për Shqipërinë*, Tiranë, 1982, f. 52.

2) *Dokumente kryesore të PPSh*, vëll. I, f. 209; Enver Hoxha. *Rreziku anglo-amerikan për Shqipërinë*, Tiranë, 1982, f. 54.

pur».[1] Komiteti Qendror i porosiste të gjitha organizatat e Partisë të rritnin vigjilencën kundrejt orvatjeve që bënin misionet ushtarake anglo-amerikane për të riorganizuar reaksionin shqiptar.

Direktivat e reja të Komitetit Qendror të PKSh e ndihmonin Partinë dhe popullin të orientoheshin drejt në gjendjen e ndërlikuar të krijuar në vjeshtë të vitit 1943 në Shqipëri dhe të përgatiteshin për një luftë shumë të rëndë e të ashpër deri në arritjen e fitores së plotë mbi armiqtë.

**Forcimi i pushtetit nacionalçlirimtar**

Vendimet e Konferencës II të Labinotit ndihmuan në centralizimin dhe forcimin e pushtetit revolucionar në Shqipëri. Në vjeshtën e vitit 1943 në të gjitha zonat e çliruara u zhvilluan zgjedhjet e reja të këshillave nacionalçlirimtarë të fshatrave dhe krahinave. Në disa vende si në zonën e Gjirokastrës e të Vlorës u zhvilluan konferencat e qarqeve, ku u zgjodhën këshillat përkatëse nacionalçlirimtare. Radhët e këshillave u shtuan e u forcuan me njerëz besnikë e të sprovuar në zjarrin e luftës. Në të njëjtën kohë, këshillat u spastruan nga elementët armiq e të lëkundshëm. Si pasojë e diferencimit që u bë në radhët e fshatarësisë, këshillat e fshatrave u forcuan, në to hynë më shumë fshatarë të varfër. Këshillat e fshatrave u bënë kësisoj më luftarakë.

Me forcimin e përbërjes shoqërore të këshillave dhe me krijimin e seksioneve të ndryshme pranë Këshillit të Përgjithshëm dhe këshillave të qarqeve, u gjallërua dhe u përmirësua veprimtaria e tyre si organe të vërteta të pushtetit të ri shtetëror jo vetëm për çështjet e luftës, por edhe të administrimit të ekonomisë, arsimit e kulturës dhe të ndërtimit. Këshillat organizuan mbledhjet e ndihmave për Luftën Nacionalçlirimtare, për familjet e dëshmorëve dhe të dëmtuarët nga lufta. Në vjeshtë këshillat u dhanë ndihmë fshatarëve në mbjelljet e të lashtave. Ato organizuan konferenca të arsimtarëve dhe hapën shumë shkolla fillore, kurse kundër analfabetizmit dhe shtëpi leximi në krahinat e çliruara. Në nyjet kufitare këshillat vendosën roje partizane për të mbikqyrur hyrjen e daljen e njerëzve si dhe për të ndaluar e luftuar kontrabandën.

Këshillat nacionalçlirimtarë u rritën e u forcuan me pjesëmarrjen e gjallë të masave të gjera popullore, të cilat

---

1) *Dokumente kryesore të PPSh,* vëll. I, f. 232.

u jepnin përkrahje aktive të gjithanshme. «Nuk njohim asnjë pushtet tjetër në Shqipëri veç Këshillit Nacionalçlirimtar, — thuhej në deklaratën e përbashkët të 16 këshillave nacionalçlirimtarë të fshatrave të krahinës së Leskovikut, — dhe do të luftojmë çdo tradhtar që kërkon të veprojë kundër dëshirës së popullit shqiptar, d.m.th. do të luftojmë të gjithë ata elementë që duan të rrëzojnë pushtetin e këshillave nacionalçlirimtarë».

Rritja e autoritetit të këshillave nacionalçlirimtarë si i vetmi pushtet politik në Shqipëri i shqetësoi pa masë klasat sunduese të vendit dhe reaksionin imperialist ndërkombëtar.

Armiqtë përdorën të gjitha mjetet, që nga forcat e armatosura deri te lufta politike, për të likuiduar pushtetin e këshillave. Pas dështimit të orvatjes në Mukje për ta marrë kalanë nga brenda, reaksioni u përpoq të vinte kundër këshillave nacionalçlirimtarë regjimin mbretëror të Zogut. Kjo ide, e frymëzuar nga anglezët, u përkrah edhe nga fashistët gjermanë. Kësaj manovre i dhanë grusht dërrmues Partia Komuniste dhe Këshilli i Përgjithshëm. Duke analizuar gjendjen e krijuar pas ardhjes së gjermanëve në Shqipëri, Sekretari i Përgjithshëm i PKSh Enver Hoxha udhëzonte: *«Në radhë të parë na paraqitet çështja e pushtetit,* dua të them vendosja kudo e këshillave nacionalçlirimtarë, forcimi i tyre dhe mbrojtja e tyre nga çdo tentativë e Ballit ose e ndonjë partie tjetër që do të përpiqet t'i sabotojë e t'i luftojë haptazi. *Për këtë punë nuk duhet të ketë dy kuptime: vetëm pushteti i këshillave duhet të ekzistojë dhe asnjë pushtet tjetër; nuk ka kompromis dhe dualitet në këtë gjë»*[1] (nënvizuar nga red). Duke theksuar nevojën e shkatërrimit me dhunë të pushtetit të vjetër reaksionar, shoku Enver Hoxha vazhdonte: «Balli nuk ta liron pushtetin dhe askush tjetër në qoftë se nuk e rrëmben me forcë, pasi është e drejta tënde dhe e popullit»[2].

Krahas me centralizimin e forcimin e pushtetit popullor, në vjeshtë 1943 u arritën suksese të rëndësishme edhe në mobilizimin dhe organizimin e masave në gjirin e Frontit Nacionalçlirimtar. Në bazë të vendimeve të Konferencës II të Labinotit, në të gjitha krahinat e çliruara dhe në qytetet e pushtuara u formuan këshillat e Bashkimit të Rinisë Antifashiste dhe të Bashkimit të Grave Antifashiste Shqiptare.

Forcimi i pushtetit dhe i Frontit Nacionalçlirimtar bë-

---

1) Enver Hoxha. *Vepra*, vëll. 1, f. 426-427

2) *Po aty*, f. 428

hej krahas rritjes së luftës së armatosur kundër skllavërusve hitlerianë dhe tradhtarëve të vendit.

**Veprimet e Ushtrisë Nacionalçlirimtare në vjeshtën e vitit 1943**

«Problemi kryesor i Luftës Nacionalçlirimtare, — theksonte në këtë kohë Komiteti Qendror, — është problemi i forcimit të ushtrisë sonë».[1] Në luftën e vazhdueshme kundër pushtuesve e tradhtarëve radhët e Ushtrisë Nacionalçlirimtare u dyfishuan në krahasim me gjendjen që ishte në kohën e krijimit të Shtabit të Përgjithshëm. Në tetor 20 000 luftëtarë ndodheshin të inkuadruar në radhët e reparteve të Ushtrisë Nacionalçlirimtare. Ndërkaq, përmbi 20 000 të tjerë bënin pjesë në çetat vullnetare të fshatrave dhe në guerilet e qyteteve.

Më 9 tetor në Arbanë të Pezës u formua Brigada III Sulmuese, ndërsa më 28 nëntor në Shëngjergj të Tiranës Brigada II Sulmuese. Në këtë kohë u krijuan gjithashtu një varg batalionesh e grupesh të reja të Ushtrisë Nacionalçlirimtare midis të cilave batalioni «Bajram Curri» në malësinë e Tropojës, me partizanë tropojanë e kosovarë. Batalioni «Nazmi Rushiti» në rrethin e Dibrës dhe batalioni «Thanas Ziko» në krahinën e Dropullit.

Shtabi i Përgjithshëm që ishte në krye të Ushtrisë Nacionalçlirimtare, tregonte kujdes të vazhdueshëm që repartet dhe njësitë partizane të zhvillonin pa ndërprerje luftën sulmuese kundër pushtuesve gjermanë dhe bandave kundërrevolucionare. Ai udhëzonte: «Lufta që duhet t'i zhvilloni armikut të mbajë karakterin e vërtetë të një ofensive të paprerë, me goditje të forta në momente dhe në vende ku armiku nuk i pret, duke i shkaktuar kësisoj humbje të mëdha dhe duke ruajtur forcat tona.

«Të evitohen luftërat frontale dhe në vende e momente ku dëshiron armiku, të mos qëndrohet kurrë në pritje të ofensivës së armikut, por të shkatërrohet kjo ofensivë para se të fillojë»[2].

Duke zbatuar urdhrat e Shtabit të Përgjithshëm, repartet e Ushtrisë Nacionalçlirimtare, gjatë më pak se dy muajve (prej fundit të shtatorit deri nga mesi i nëntorit) kryen rreth njëqind veprime të rëndësishme luftarake kundër armikut.

---

1) *Dokumente kryesore të PPSh*, vëll. I, f. 228.

2) *Dokumente të Shtabit të Përgjithshëm...*, vëll. I, f. 85.

Nga veprimet më të rëndësishme të Brigadës I janë asgjësimi i autokolonës gjermane në Derven të Peqinit (19 tetor), spastrimi i Mallakastrës nga forcat kundërrevolucionare (nëntor) dhe goditja kundër garnizonit gjerman të Patosit, ku për tri ditë rresht u zhvilluan luftime të përgjakshme (10-12 nëntor).

Në Zonën I Operative Vlorë-Gjirokastër gjatë kësaj kohe u zhvilluan 23 veprime të rëndësishme luftarake, nga të cilat më kryesoret janë: lufta e Konispolit kundër 3 000 gjermanëve e ballistëve, që kishte filluar përpara pushtimit gjerman të vendit e që vazhdoi deri më 28 shtator, prita në qafën e Muzinës (29 shtator), ku u shpartalluan 1 500 gjermanë, lufta në Borsh e në rajonin midis Kuçit e Golemit (1 tetor), ku u zhvilluan luftime të ashpra trup me trup kundër 2 000 hitlerianëve. Në këtë luftim midis dëshmorëve të tjerë ishte edhe Themo Vasi, komisar i çetës «Koto Hoxhi». Tri ditë luftime u zhvilluan gjithashtu në Manastirin e Cepos, ku u thyen 1 000 gjermanë (3-5 tetor). Në Tragjas (23 tetor) u shpartalluan bandat balliste të Vlorës. Më 3-7 nëntor u bë një përpjekje me hitlerianë në Përmet. Pas këtyre luftimeve u çlirua gjithë qarku i Gjirokastrës, vetë qyteti si dhe pjesa më e madhe e qarkut të Vlorës.

Në qarkun e Korçës u bënë 15 luftime të rëndësishme, ndër të cilat më kryesoret ishin lufta e Devollit (30 shtator), e Vithkuqit (1 tetor), e Gribecit të Gorës (13 tetor) dhe e Pogradecit (20 tetor). Në luftimet e Gribecit u vra Skënder Çaçi, komisar i batalionit Gorë-Opar.

Në qarkun e Beratit u kryen 13 luftime, ndër të cilat luftimet në afërsitë e qytetit (20-21 tetor), ku u shpartalluan 2 000 armiq.

Në Elbasan u bënë një varg goditjesh; më kryesorja ishte ajo që asgjësoi autokolonën gjermane në rrugën Librazhd-Elbasan (25 shtator).

Ndër veprimet më të mëdha luftarake që u zhvilluan në Dibër, ishin lufta e Peshkopisë (28 tetor), ku u shpartalluan bandat e bajraktarëve dhe lufta e Dibrës (31 tetor), ku forca të mëdha gjermane-bajraktare pas 4 ditë luftimesh dështuan me humbje të mëdha në orvatjen për të marrë qytetin.

Ndër aksionet kryesore të batalionit «Perlat Rexhepi» ishin prita në rrugën Shkodër-Koplik (1 nëntor) dhe lufta në katundin Vorfë (3 nëntor).

Në zonën e Pezës deri më 5 nëntor u zhvilluan 15 luftime, ndër të cilat më kryesoret janë lufta e Grupit të Pezës dhe Brigadës III në Arbanë, ku u shpartalluan for-

cat gjermane të sulmit prej 500 vetësh (10 tetor), luftimet e përgjakshme në luginën e Erzenit (15 tetor) dhe luftimet në afërsi të Shijakut, të cilat vazhduan 4 ditë dhe ku u asgjësua një autokolonë gjermane.

Në rrethin e Tropojës, partizanët pas një varg sulmesh kundër posteve të xhandarëve çliruan pothuajse gjithë krahinën.

Ndërkaq, njësitet guerile në qytetet dhe krahinat e pushtuara zhvillonin veprime të ndryshme luftarake, diversioni kundër armiqve. Pas krijimit të Shtabit të Përgjithshëm të Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare, njësitet guerile të zonave të pushtuara jo vetëm nuk u likuiduan, por u forcuan edhe më tepër. Në Tiranë p.sh. në tetor vepronin 47 njësite guerilesh me 530 luftëtarë të armatosur me pushkë, automatikë, pistoleta e revolverë, armë të rrëmbyera nga armiku. Nën udhëheqjen e komiteteve qarkore të partisë, njësitet guerile në vjeshtë kryen një varg aksionesh të rëndësishme në qytetet Tiranë, Shkodër, Durrës, Vlorë, Elbasan, Korçë. Ato shfarosën shumë agjentë të Gestapos, krerë kundërrevolucionarë, ndërmjet të cilëve kryetarin e «Kuvendit Kombëtar» tradhtarin Idhomene Kosturi dhe ministrin kuisling Iliaz Agushi, rrëmbyen për nevoja të Luftës Nacionalçlirimtare armatime, ushqime, veshmbathje, barëra etj. Vetëm në Durrës njësitet guerile rrëmbyen nga depot e armikut për nevojat e Luftës Nacionalçlirimtare 800 kuintalë sheqer dhe 100 kuintal lesh. Veprimet luftarake të njësiteve guerile i mbanin armiqtë në gjendje alarmi të përhershëm dhe ngrinin moralin e popullit në krahinat e pushtuara.



Kuadro dhe luftëtarë të Brigadës VI Sulmuese

Zgjerimi i vrullshëm i luftës së armatosur çlirimtare, shtrirja dhe forcimi i pushtetit të këshillave, krijimi i organizatave antifashiste të rinisë e të grave e forcuan akoma më shumë Frontin Nacionalçlirimtar, e rritën më shumë autoritetin e PKSh, njëkohësisht ishin prova më e mirë e dobësimit të orvatjeve të skllavëruesve hitlerianë dhe reaksionit të brendshëm për shkatërrimin e Frontit dhe për izolimin e Partisë nga populli. Masat popullore u bënë edhe më të ndërgjegjshme për nevojën e luftës pa kompromis kundër pushtuesve deri në fitoren përfundimtare. Ato e kuptuan edhe më mirë nga përvoja e tyre se Balli Kombëtar e Legaliteti nuk ishin organizata patriotike, si kërkonin t'i paraqisnin reaksionarët, por organizata tradhtare, vegla të imperialistëve të huaj, se vetëm Këshilli i Përgjithshëm dhe Partia Komuniste ishin mbrojtëse besnike të interesave të kombit e të popullit shqiptar dhe luftonin për fitoren e pavarësisë së plotë kombëtare dhe për vendosjen e një rendi demokratik popullor.

Kjo gjendje i tmerronte dhe njëkohësisht i tërbonte pa masë armiqtë. Ata nuk mund të pajtoheshin me një gjendje të tillë dhe ishte e natyrshme që do të vinin të gjitha forcat për të shkatërruar Ushtrinë Nacionalçlirimtare dhe këshillat nacionalçlirimtarë.

Fronti Nacionalçlirimtar, Ushtria Nacionalçlirimtare, mbarë populli shqiptar duhej të bënin një luftë akoma më të ashpër e më të përgjakshme, të përballonin vështirësi dhe rreziqe më të shumta. Lidhur me këtë Këshilli i Përgjithshëm, Shtabi i Përgjithshëm, Komiteti Qendror i PKSh, në vjeshtë të vitit 1943 paralajmëronin popullin dhe repartet partizane që të mos deheshin aspak nga sukseset e arritura, por ta vlerësonin drejt gjendjen, të qëndronin vigjilentë e në gatishmëri që të mos kapeshin në befasi.

### 3. THYERJA E MËSYMJES SË PËRGJITHSHME ARMIKE TË DIMRIT 1943 - 1944

**Plani i Mësymjes së Përgjithshme gjermane**

Nuk kaluan as dy muaj nga dita e pushtimit të Shqipërisë që hitlerianët të bindeshin se populli shqiptar ishte një armik për vdekje i Gjermanisë naziste.

Kryekomandanti i trupave gjermane në një thirrje

drejtuar shqiptarëve lëshuar në fillim të nëntorit shprehte «keqardhjen» që ushtarët gjermanë nuk u pritën si miq, ankohej se kundër tyre «kryhen goditje çdo ditë» dhe pastaj deklaronte: «Deri tani ne i kemi besuar mikpritjes dhe besës së shqiptarëve (!!), por më nuk mund të durojmë, duhet të marrim masa. . . ». Në të njëjtën kohë, edhe qeveria kuislinge i mbante ison komandës gjermane duke shpallur: «Në Shqipëri është krijuar një gjendje pasigurie e çrregullimi. Qeveria juaj (kuislinge — Red.) ka vendosur t'i japë fund kësaj gjendjeje duke u besuar fuqive të armatosura (gjermano-kundërrevolucionare — Red.) barrën me veprue me rreptësinë më të madhe kundër turbulluesve të rendit dhe të paqes publike».

Pushtuesit gjermanë përpunuan një plan të hollësishëm të operacioneve që do të zhvillonin në shkallë të gjerë në dimrin e vitit 1943-1944, me qëllim që të shkatërronin Ushtrinë Nacionalçlirimtare dhe të likuidonin këshillat nacionalçlirimtarë dhe Partinë Komuniste të Shqipërisë. Operacionet gjermane në Shqipëri ishin njëkohësisht pjesë e planit të komandës hitleriane për të «qetësuar» gjithë Ballkanin kryengritës. Ky plan ishte i lidhur me synimin për të zhdukur rrezikun në prapavijat e sektorit ballkanik (Shqipëri, Jugosllavi, Greqi) dhe për të krijuar mundësinë që këto trupa të hidheshin pastaj në frontin e Lindjes.

Për mësymjen e madhe kundër Ushtrisë Nacionalçlirimtare komanda gjermane e pushtimit grumbulloi forca të 4 divizioneve dhe gjithë bandat e xhandarëve, zogistëve e ballistëve. Këto trupa u vunë nën komandën e gjeneralit nazist Fen (Fehn), komandant i Korpusit XXI gjerman.

Në këtë kohë efektivi i Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare arrinte në 20 000 luftëtarë të inkuadruar në brigada, grupe e batalione të rregullta. Meqenëse forcat partizane ndodheshin të shpërndara në të gjitha anët e vendit, se kundërshtarë nuk kishin vetëm partizanët, por gjithë popullin dhe në pamundësi të hidhnin në veprim forca më të mëdha, pushtuesit gjermanë vendosën ta shkatërronin Ushtrinë Nacionalçlirimtare pjesë-pjesë, me anë të një vargu operacionesh të njëpasnjëshme kundër bazave dhe rajoneve kryesore të veprimit të partizanëve. Në mësymje do të zbatohej e njëjta taktikë që pushtuesit gjermanë përdornin edhe në luftën kundër partizanëve në Bashkimin Sovjetik, Jugosllavi, Greqi e gjetkë: rrethimi i forcave partizane dhe asgjësimi i tyre me anë të sulmeve bashkëqendrore. Këto veprime luftarake duhej të shoqëroheshin edhe me masa terrori kundër popullsisë.

Sipas planit të armikut, Ushtria Nacionalçlirimtare

Shqiptare dhe këshillat nacionalçlirimtarë duhej të asgjësoheshin brenda dy-tre muajve.

Pushtuesit gjermanë shpresonin se plani i tyre do të plotësohej. Kjo bindje bazohej në numrin më të madh të forcave dhe në epërsinë e teknikës luftarake, në mungesën që kishin partizanët për armë, municione, veshmbathje, ushqime si dhe në kushtet e rënda klimatike të dimrit nëpër male.

Operacionet armike të dimrit nuk e gjetën në befasi Ushtrinë Nacionalçlirimtare dhe popullin shqiptar.

**Thyerja e mësymjes së përgjithshme armike**

Operacionet armike në Dimrin 1943-1944 u zhvilluan në formë zinxhiri. Hallka e parë e këtij zinxhiri ishte operacioni hitlerian në zonën e Pezës, i cili u pasua nga një varg i tërë operacionesh në zonat e tjera të vendit.

Më 5 nëntor 1943 mbi 6 000 gjermanë, xhandarë e ballistë u hodhën në mësymje nga pesë drejtime në krahinën e Pezës, kundër Brigadës III Sulmuese dhe Grupit Partizan të Pezës. Në të gjitha drejtimet u zhvilluan luftime të ashpra, të cilat vazhduan pesë ditë rresht. Pasi u thyen disa herë dhe pas humbjesh të mëdha, hitlerianët mundën të shkelnin krahinën, duke i shkaktuar dëme të rënda popullsisë vendëse. Por ata nuk mundën t'ia arrinin qëllimit. Batalionet e Grupit të Pezës, me manovrime të shkathëta, iu shmangën shkatërrimit dhe i morën krahët armikut. Brigada III çau rrethimin dhe doli nga zona e operacionit me humbje të pakëta. Pas këtij operacioni, armiku kreu në Pezë edhe disa operacione të tjera, por nuk ia doli të nënshtronte popullin dhe të shkulte që andej forcat partizane.

Operacioni i dytë gjerman u krye në krahinën e Dibrës. Më 16 nëntor një forcë prej 5 000 vetësh u hodh kundër dy batalioneve partizane të Grupit të Dibrës. Luftimet më të ashpra u zhvilluan brenda në qytet. Pas dy ditësh qëndrese heroike kundër armiqve më të shumtë në numër e me teknikë shumë të pasur, partizanët u detyruan të tërhiqeshin nga qyteti. Pas Dibrës, në duart e armiqve ra edhe Peshkopia. Pas gjashtë ditë luftimesh, batalionet e Grupit të Dibrës mundën t'i shpëtonin shkatërrimit. Në qarkun e Dibrës mbetën përkohësisht grupe të vogla partizane, të cilat nuk e ndërprenë asnjëherë veprimtarinë e tyre në zonën e pushtuar.

Më 19 nëntor, pasi morën Beratin, pushtuesit gjermanë, të ndihmuar nga ballistët, filluan mësymjen e tyre në

krahinën e Mallakastrës. Më 20 nëntor, në afërsi të fshatit Symizë, 80 partizanë të Brigadës I me një pjesë luftëtarësh të Grupit të Mallakastrës, sulmuan befasisht fuqitë e armikut dhe asgjësuan 120 hitlerianë. Në këtë përleshje ra duke luftuar trup me trup komandanti i batalionit Gjok Doçi. Brigada kaloi Vjosën dhe u hodh në krahinat e Vlorës pa pësuar dëme. Vetëm pas 5 ditësh hitlerianët mundën të rifillonin operacionin kundër Grupit të Mallakastrës.

Në një kohë kur pushtuesit gjermanë vazhdonin mësymjen e tyre të përgjithshme kundër UNSh, duke zbatuar sipas planit, operacionet në zona të ndryshme të vendit, Shtabi i Zonës I Operative vendosi të ndërmerrte një kundërgoditje në pellgun e Dëshnicës (Këlcyrë). Qëllimi i kësaj kundërgoditjeje ishte t'u shkëputej nga duart pushtuesve e tradhtarëve rruga Këlcyrë-Berat, të cilën armiqtë kishin në plan ta përdornin si një arter kryesor të lëvizjes së trupave të tyre që do të zhvillonin operacione në zonën Korçë-Berat-Përmet dhe në zonat në jug të Vjosës.

Për këtë kundërgoditje që filloi më 25 nëntor Shtabi i Zonës I bashkëpunoi me shtabin e Brigadës I dhe me shtabin e qarkut të Beratit. Pas një varg luftimesh më të ashprat e të cilave ndodhën në Qafën e Kiçokut, u arrit plotësisht qëllimi i caktuar. Në njërin nga këto luftime, më 6 dhjetor, u vra heroikisht Kastriot Muço, zëvendës komisar i batalionit «Halim Xhelo».

Humbja e Këlcyrës dhe e rrugës Këlcyrë-Berat rrezikonte plotësimin e planit të operacionit gjerman në zonën Korçë-Berat-Përmet, që ishte duke u përgatitur. Prandaj komanda gjermane ngarkoi komandën e përgjithshme të Ballit Kombëtar që të ndërmerrte një operacion të posaçëm për të rimarrë Këlcyrën, duke u nisur nga Berati, kurse 1000 trupa të Vermahtit do të mësynin drejt këtij objektivi nga ana e Tepelenës. Mirëpo edhe kjo orvatje dështoi. Ballistët mundën të përparonin deri në Qafën e Kiçokut, pastaj u shpartalluan, ndërsa pjesa më e madhe e trupave gjermane u asgjësua. Në luftimet për shkatërrimin e orvatjes së armikut për të marrë Këlcyrën, që u zhvilluan prej 19 dhjetorit 1943 deri më 2 janar 1944, morën pjesë forcat partizane të qarkut të Beratit, tri batalione të qarkut të Korçës, batalioni i Dumresë (i qarkut të Elbasanit) dhe dy batalione të Zonës I Operative. Në njërën nga këto luftime u kap rob Ajet Xhindole, komisar i batalionit «Margarita Tutulani», të cilin pas torturash çnjerëzore, armiqtë e pushkatuan.

Ndërkohë, në vazhdim të zbatimit të planit të tyre të mësymjes së përgjithshme kundër UNÇSh, pushtuesit gjermanë filluan, më 14 dhjetor, operacionin në luginën e Shushicës. Për këtë operacion ata u përgatitën dy javë rresht, duke kryer përpara dy operacione më të vogla, njërin gjatë rrugës Vajzë - Tepelenë - Këlcyrë, tjetrin në veri të rrugës Drashovicë-Sevaster, si edhe shumë veprime zbulimi. Në njërën nga përpjekjet për shkatërrimin e këtyre veprimeve u vra, më 2 dhjetor 1943, Abaz Shehu, i cili porsa qe emëruar komandant i Brigadës V, që ishte në formim e sipër.



Zonja Çurre

Më 14 dhjetor, më shumë se 3 500 ushtarë gjermanë e ballistë u hodhën në mësymje nga tre drejtime për të rrethuar dhe asgjësuar forcat e qarkut të Vlorës e të Brigadës I që vepronin në Mesaplik e në Kurvelesh. Për 5 ditë rresht Mali i Beunit, krateri i Velçës, kodrat e Gjormit, qafa e Shëngjergjit, Bolena, Kallarati, Vranishti dhe Ftera u bënë varr për agresorët. Edhe në Mesaplik e Kurvelesh plani i pushtuesve gjermanë dështoi.

Pas Pezës dhe Dibrës, Mallakastrës dhe Mesaplikut, pushtuesit gjermanë organizuan një operacion edhe më të gjerë kundër Brigadës II Sulmuese, Brigadës III Sulmuese dhe forcave të Grupit të Elbasanit në zonën Çermenikë-Shëngjergj-Martanesh. Me anë të këtij operacioni armiqtë synonin të shkatërronin jo vetëm forcat partizane, por edhe të likuidonin Shtabin e Përgjithshëm, i cili ndodhej në këtë zonë. Mësymja armike filloi më 19 dhjetor nga shtatë drejtime. Luftime shumë të ashpra u zhvilluan për dy javë rresht në rrethana të rënda për partizanët, të cilët mbetën pa municion e ushqime. Me qindra luftëtarë u sëmurën, shumë të tjerëve u ngrinë gjymtyrët nga të ftohtit e madh në malet e mbuluara me dëborë. Në luftim e sipër u vra, më 19 dhjetor, Shenaze Juka, partizane komuniste në Batalionin e Çermenikës.

Brigada II, kryesisht për faj të komandës së saj, humbi pjesën më të madhe të efektivit. Brigada III doli nga rrethimi dhe kaloi në zonën malore të Matit, të Lurës dhe të Krujës, por aty ajo u ndesh me bandat e Abaz Kupit dhe të bajraktarëve të tjerë tradhtarë. Pjesërisht për shkak rrethanash të rënda dhe pjesërisht për faj të komandës së Brigadës, në shkurt 1944 efektivi i saj u pakësua shumë.

Komanda e Shtabit të Përgjithshëm, një pjesë e Këshillit të Përgjithshëm dhe e Komitetit Qendror të PKSh me shokun Enver Hoxha mbetën të bllokuar nga armiqtë në zonën e rrethuar. Atyre u kanosej asgjësimi. Por fshatarët e Çermenikës e të Martaneshit i mbrojtën me heroizëm dhe i shpëtuan udhëheqësit e popullit. Armiqtë nuk mundën të arrinin deri te bazat ku ishin anëtarët e Shtabit e të Komitetit Qendror.

Në këtë kohë, kryetari i Misionit Ushtarak Anglez pranë Shtabit të Përgjithshëm, gjenerali Dejvis, duke kujtuar se Lufta Nacionalçlirimtare në Shqipëri kishte marrë fund, u shkëput nga Shtabi i Përgjithshëm, me qëllim që të largohej për në Kajro, ku e kishte qendrën dega e SOE për Mesdheun nga varej ai. Të nesërmen e kësaj ngjarjeje u plagos në një përpjekje me bandat balliste e me një komando gjermane dhe u dorëzua rob. Armiqtë mundën të zbulonin vendin ku strehohej Dejvisi nga njoftimet që pat dhënë një toger anglez, anëtar i Misionit Ushtarak Britanik, i kapur rob prej hitlerianëve disa ditë më parë në pyjet e Martaneshit. Menjëherë pastaj Dejvisin e morën gjermanët.

Anëtarët e Shtabit të Përgjithshëm, të Këshillit të Përgjithshëm e të Komitetit Qendror, duke vepruar me zgjuarsi dhe heroizëm kapërcyen rreziqe të shumta, me ndihmën e fshatarëve çanë rrethimin, kaluan Shkumbinin dhe në mars 1944 dolën në zonën e Korçës.

Në janar 1944 operacionet armike vazhduan kundër forcave të Ushtrisë Nacionalçlirimtare në Shqipërinë e Jugut.

Forca të katër divizioneve gjermane (divizionet 1, 100, 181 dhe 297), të ndihmuara nga banda tradhtarësh, më 7 janar filluan mësymjen në formë bashkëqendrore në zonën që përfshihet midis qyteteve Korçë, Elbasan, Berat e Përmet. Armiku synonte t'i bllokonte forcat partizane në këtë darë, t'i copëtonte dhe t'i asgjësonte. Brigada IV, batalionet dhe grupet e qarkut të Korçës e të Beratit u dhanë grushte të rënda forcave të mëdha gjermane-balliste në të gjitha drejtimet e lëvizjes së trupave armike duke ia prishur planet kundërshtarit. Luftime veçanërisht të ashpra u zhvilluan në Gurin e Kamjes, në Opar, në Shtyllë e në Skrapar. Ko-

mandat e reparteve partizane, me manovrim të shpejtë, bënë përqendrimin e forcave duke dalë jashtë rrethimit në shpinë të armikut dhe menjëherë filluan përgatitjet për kundërmësymje. Pushtuesit hitlerianë dhe bandat tradhtare përkohësisht u futën në pjesën më të madhe të bazave partizane në qarkun e Korçës e të Beratit.

Më 19 janar armiqtë filluan lëvizjen në drejtim të Përmetit, Zagorisë, Lunxhërisë, për të vazhduar operacionin në ato krahina. Kolona e ushtarëve gjermanë që kalonte nga Opari përmes Çorovodës në Përmet, më 20 janar ra në befasi nën grushtin e forcave të qarkut të Beratit dhe të një pjesë të Brigadës I në Tendën e Qypit. Kundërsulmi i partizanëve e ngadalësoi përparimin e armikut, i cili pas humbjesh të shumta vetëm ditën e pestë mundi të arrinte në Këlcyrë. Disfata që armiku pësoi në Tendën e Qypit e vonoi fillimin e operacionit armik në zonën e Përmetit e të Zagorisë.

Më 26 janar, ditën kur inaugurohej Brigada VI, 10 000 forca gjermane e tradhtare filluan veprimet në zonën Përmet-Zagori-Lunxhëri në gjashtë drejtime. Por u gozhduan në vend nga pritat e luftëtarëve të Brigadës VI, të Brigadës I dhe të Zonës Operative. Më 27 janar zona e rrethuar nga armiqtë u zbraz krejt prej reparteve të Ushtrisë Nacionalçlirimtare, të cilat, sipas planit të përgatitur që më parë, i dolën armikut në shpinë dhe filluan përnjëherësh t'i jepnin atij goditje të forta, duke e detyruar të tërhiqej me nxitim. Kështu, krahinat e shkelura nga armiqtë mbetën përsëri të lira.

Pas këtij veprimi, hitlerianët dhe bandat balliste, më 29 janar, filluan një mësymje të re në zonën Mesaplik-Kurvelesh-Salari kundër Brigadës V të porsaformuar dhe reparteve të Zonës I Operative. Luftime të ashpra u zhvilluan në të gjithë sektorët, sidomos në Vajzë, Kardhiq, Tërbaç e Qafë e Llogorasë. Përballë epërsisë së kundërshtarit, komanda e Brigadës V u detyrua të bënte shpërqendrimin e forcave të veta, duke manovruar brenda zonës së rrethuar, në kushte shumë të vështira. Armiqtë kapën në befasi partizanen Qeriba Derri, të cilën e pushkatuan në prill 1944, pasi nuk mundën të thyenin vullnetin e saj revolucionar. Batalionet e Brigadës kryen një varg kundërsulmesh të befasishme në krahë e në shpinë të armiqve dhe më 15 shkurt i detyruan ata të tërhiqeshin. Në njërën nga përpjekjet në Qishbardhë të Vlorës ngeli i plagosur rëndë gjeneral Dojçi, komandant i Divizionit të 297-të dhe nënkomandant i Korpusit XXI gjerman, i cili vdiq pas disa ditësh.

Forca të mëdha fashiste u orvatën të asgjësonin edhe

njësitë partizane që vepronin në Shqipërinë e Veriut. Më 13 shkurt 1944, rreth 3 000 fashistë gjermanë e 5 000 mercenarë, u përpoqën të rrethonin forcat e batalioneve «Perlat Rexhepi» e «Bajram Curri» në rrethin e Tropojës. Me gjithë gjendjen kritike në të cilën ndodheshin, luftëtarët e këtyre batalioneve ditën të manovronin, çanë rrethimin dhe i dolën armikut pas krahëve, duke i shkaktuar humbje. Më 14 shkurt në një luftim të përgjakshëm në qafën e Gashit mbeti i vrarë Fahri Ramadani, intendent i batalioneve «Perlat Rexhepi» dhe «Bajram Curri».

**Terrori gjermano-ballist dhe qëndresa e popullit**

Gjatë Mësymjes së Dimrit armiku përdori në shkallë të gjerë një terror të egër kundër popullsisë. Hitlerianët rrëmbenin dhe plaçkitnin pasurinë e fshatarëve, u vinin zjarrin fshatrave të tëra, vrisnin në masë burra, gra, pleq e fëmijë. Me qindra u dogjën të gjallë në shtëpitë e në kasollet e tyre. Me mijëra e mijëra mbetën pa strehë në atë dimër të ashpër.

Terrori armik arriti kulmin edhe në qytetet e pushtuara. Në Vlorë, në Durrës, në Shkodër, në Korçë, në Tiranë etj. armiqtë kryen operacione të posaçme dhe shpallën gjendjen e shtetrrethimit. Hitlerianët dhe veglat e tyre, tradhtarët e vendit, bllokuan qytetet, rrëmbyen me mijëra njerëz të thjeshtë dhe i dërguan nëpër kampet e vdekjes në Prishtinë, Buhenvald, Mauthauzen, Dahau, Aushvic, (Oshvecim) Majdanek e gjetkë, prej nga shumica e tyre nuk u kthye më. Njëri ndër ta është edhe Kozma Nushi, sekretar politik i Komitetit Qarkor të Partisë për Durrësin, që u kap nga pushtuesit hitlerianë në nëntor 1943.



**Hysni Kapo, komisar i Brigadës V Sulmuese**

Terrori shpërtheu në

## VEPRIMET LUFTARAKE TË U.N.ÇL.SH. PËR THYERJEN E OPERACIONIT ARMIK



mënyrë barbare sidomos në Tiranë natën e 4 shkurtit 1944, kur fashistët gjermanë dhe veglat e tyre shqiptare, të komanduar nga kapiteni Langen terrorizuan popullsinë e kryeqytetit, rrahën e çnderuan me qindra qytetarë dhe vranë në pragun e dyerve, në rrugë e në hendeqe 84 burra, të rinj e të reja. Atë ditë gazeta «Bashkimi i Kombit», organ i qeverisë kuislinge, shkruante në kryeartikullin e vet: «Gjaku don gjak. Gjaku është një shërim rrënjësor për të infektuarit. Gjaku duhet të rrjedhë rrëke nëpër rrugët e Tiranës, nëse kërkojmë me rivendosë qetësinë. Një ditë terrori siguron 10 vjet qetësie».

Në fillim të shkurtit, në ndeshje me armikun, u vra afër Shkodrës kandidati i KQ të PKSh Vasil Shanto.

Përveç terrorit, pushtuesit fashistë u munduan ta mposhtnin popullin dhe Ushtrinë Nacionalçlirimtare me anën e urisë. Ata bllokuan qytetet dhe fushat prodhuese të bukës, që të mos shkonte asnjë kokërr bereqeti në krahinat



Pamje nga përurimi i Brigadës V Sulmuese

malore. Po edhe kjo orvatje e tyre dështoi; fshatari kurrë nuk ia mbylli derën e kasolles partizanit dhe kafshatën e fundit të bukës e ndau me të.

Terrori i egër i armikut, frika e urisë dhe e mjerimit, vuajtjet e mëdha e të shumta nuk e ndanë popullin nga Partia Komuniste dhe Fronti Nacionalçlirimtar, nuk e mpo-

shtën vullnetin e tij të çeliktë për të luftuar dhe për të fituar. Ky terror i egër nuk i solli asnjë ditë qetësi armikut. Populli u lidh edhe më tepër me *Partinë* dhe Ushtrinë e tij Nacionalçlirimtare. Në traktin e lëshuar më 28 shkurt, me rastin e një masakre të re të fashistëve kundër popullsisë në Tiranë, Këshilli Nacionalçlirimtar i kryeqytetit ftonte popullin të shtrëngonte radhët, të shtonte ndihmën për këshillat dhe Ushtrinë Nacionalçlirimtare, për partizanët dhe gjithë patriotët. «Terrori i Gestapos e i tradhtarëve, — thuhej në thirrjen e këshillit, — nuk mund ta shuajë kurrë forcën e heronjve, zjarrin e lirisë në Shqipëri. Gjithë bota është me ne».

Pas djegieve e masakrave që bënë fashistët gjermanë e ballistët në Boboshticë të Korçës, banorët e këtij katundi i drejtoheshin komandës partizane të qarkut me një letër, ku ndër të tjera thuhej: «Populli i katundit tonë vuajti të zitë e ullirit, por si gjithnjë qëndroi i patundur, kryelartë dhe plot besim në fitoren e nesërme».

Gratë shqiptare, me rastin e terrorit fashist të 4 Shkurtit në Tiranë, u jepnin këtë përgjigje armiqve: «Mos harroni kriminelë, përgjegjës të kasaphanës së 4 shkurtit... se burrat e djemtë që masakruat barbarisht kanë nëna, kanë motra, gra e fëmijë që nuk do t'ju ndahen, jo, as në buzë të varrit, pa marrë gjakun e njerëzve të shtrenjtë të tyre».

Armiqtë bënë përpjekje të shumta që ta gjunjëzonin rininë shqiptare, ta shkëputnin nga Partia Komuniste dhe ta detyronin të largohej nga lufta partizane. Por ajo u jepte përgjigje të vendosur këtyre orvatjeve të armikut duke shtrënguar radhët e saj rreth Partisë Komuniste, në Frontin Nacionalçlirimtar dhe duke u futur në masë në rreshtat e Ushtrisë Nacionalçlirimtare. Ja si iu përgjigj rinia thirrjes së tradhtarit Mehdi Frashëri për të dorëzuar armët: «S'ka manovër që na kthen, s'ka forcë që na mposht...

Ne luftuam e qëndruam 4 vjet kundër fashizmit okupator italian dhe ne prapë do të luftojmë dhe të qëndrojmë kundër invazionit gjerman, kundër terrorit të tij dhe të tradhtarëve të vendit.

Për rininë antifashiste shqiptare ka vetëm një rrugë, një vendim: luftë deri në fitore...

Rinia antifashiste shqiptare nuk ligështohet përpara litarit, nuk tronditet përpara plumbit, nuk humbet kurajën përpara sulmeve të armikut dhe të tradhtarëve. Ajo ka bindje në fitoren e kauzës së saj dhe të popullit. Ajo ka vendosur të fitojë me çdo kusht. Dhe do të fitojë».

**Kundërmësymja e forcave partizane**

Të gëzuar nga disa suksese të përkohshme, pushtuesit dhe tradhtarët shpallën me bujë se Ushtria Nacionalçlirimtare ishte shpartalluar, se Partia Komuniste ishte shkatërruar. Pikërisht në këtë kohë repartet e Ushtrisë Nacionalçlirimtare merrnin iniciativën plotësisht në duart e veta dhe kalonin në kundërmësymje, duke asgjësuar bandat dhe organet e pushtetit kundërrevolucionar si dhe garnizonet gjermane të vendosura në krahinat e zëna gjatë operacioneve.

Në qarkun e Korçës kundërmësymja filloi më 31 janar në drejtim të Kolonjës, Vithkuqit dhe Oparit. Brigada IV dhe forcat partizane të qarkut, deri më 17 shkurt, arritën të çlironin gati të gjitha krahinat që kishte shkelur armiku gjatë Mësymjes së Përgjithshme të Dimrit dhe vazhduan goditjet kundër pozitave të tij në dyert e Korçës, Pogradecit, Ersekës dhe Bilishtit.

Pas luftës në Tendën e Qypit Brigada I Sulmuese u hodh në krahinën e Skraparit dhe, bashkë me forcat partizane të qarkut të Beratit, kreu një varg goditjesh kundër armiqve. Në shkurt-mars 1944 tre batalione të Brigadës I kryen një inkursion nga Mokra në veri të Shkumbinit. Anëtarët e Shtabit të Përgjithshëm në Jug e nisën atë pjesë të Brigadës në ndihmë të Komandës së Shtabit të Përgjithshëm të bllokuar nga reaksioni në zonën Çermenikë-Martanesh. Por Mehmet Shehu, komandant i njësisë e vonoi nisjen dy javë në vend të dy ditëve me qëllim që t'u jepte kohë e mundësi armiqve të asgjësonin udhëheqjen e Luftës Nacionalçlirimtare. Kur u nisën batalionet e Brigadës I në Veri, Komanda e Shtabit të Përgjithshëm ndodhej në jug të Shkumbinit dhe bllokimin e çau me forcat e veta duke pasur ndihmën e fshatarëve. Ndërkaq, Mehmet Shehu i futi forcat e Brigadës në shtigje të rrezikshme «duke shkaktuar kështu që shumë trima të kësaj brigade të binin heroikisht»[1]. Një ndër ta ishte luftëtarja Inajete Dumi. Gjatë kësaj kohe dy batalionet e tjera të Brigadës I shpartalluan trupat gjermane dhe bandat balliste në Tomoricë e në Gorë dhe më 7 mars rrethuan dhe asgjësuan krejt në Dunicë (Mokër) forcat e Ballit Kombëtar të Mokrës, Qukësit e Bërzeshtës.

Në zonën I Operative Vlorë-Gjirokastër Brigada V dhe VI dhe grupet partizane të asaj zone, pas goditjeve të ashpra kundër armiqve, në shkurt çliruan Zagorinë, Lunxhërinë, Libohovën, Përmetin, Dëshnicën, Tepelenën, Kurveleshin, Mesaplikun dhe, në mars, krahinën e Delvinës e të

---

1) Enver Hoxha. *Titistët,* Tiranë, 1982, f. 550.

Mallakastrës. Në luftimet për spastrimin e Mesaplikut nga bandat balliste ra dëshmor, më 20 shkurt, Laze Nuro, nënkomandant batalioni në Brigadën V. Duke vazhduar kundërmësymjen, Brigada VI me forca partizane të Zonës I goditën më 29 mars garnizonin hitleriano-ballist të Patosit. Gjatë përleshjeve të ashpra, në të cilat armiqtë pësuan humbje të rënda, u vranë duke luftuar heroikisht Mustafa Matohiti, komisari politik i Brigadës, Meleq Gosnishti, nënkomandant batalioni, Lefter Talo, komisar kompanie, në atë brigadë, si edhe Dino Kalenja, komisar batalioni në Grupin III të Zonës I.

Në këtë mënyrë Mësymja e madhe armike e Dimrit 1943-1944 dështoi plotësisht. Qëllimi kryesor i pushtuesit — asgjësimi i Ushtrisë Nacionalçlirimtare — nuk u arrit. Në luftimet e ashpra, në kushte jashtëzakonisht të vështira, nga të ftohtit, plagët e rënda e sëmundjet vdiqën lart nga 1000 luftëtarë partizanë, por radhët e Ushtrisë Nacionalçlirimtare nuk u pakësuan, as nuk u dobësuan, përkundrazi, u shtuan e u forcuan. Para Mësymjes së Përgjithshme armike, Ushtria Nacionalçlirimtare kishte vetëm tri brigada, ndërsa pas tij numri i tyre u rrit në shtatë. Dy brigada të tjera ndodheshin në organizim e sipër. Gjatë kësaj kohe armiqtë humbën 3 000 të vrarë (shumica e tyre ushtarë gjermanë) dhe rreth 2 000 robër (shumica e tyre pjesëtarë të bandave tradhtare).

Në përfundim të kundërmësymjes së reparteve të Ushtrisë Nacionalçlirimtare u çliruan të gjitha krahinat e pushtuara gjatë operacionit armik në Shqipërinë e Jugut.

Në zonën e Pezës gjatë dimrit hitlerianët zhvilluan pesë operacione, por Grupi Partizan i vendit as nuk u shkatërrua dhe as nuk u largua nga baza e vet. Batalionet partizane të Pezës, duke manovruar me shkathtësi, bënin kundërsulme të befasishme në shpinë e në krahët e forcave të pushtimit, e shqetësonin shumë kundërshtarin dhe i shkaktonin humbje të rënda. Në një nga këto luftime, në janar 1944, ra dëshmor trimi Kajan Karafili.

Po në këtë kohë, në një ndeshje me ushtarët hitlerianë dhe xhandarët në Brar, afër Tiranës, u vra Kozma Naska, komisar batalioni në Brigadën II.

Edhe në krahinat e tjera të Shqipërisë së Mesme e të Veriut pushtuesit hitlerianë dhe tradhtarët nuk mundën ta shuanin Lëvizjen Nacionalçlirimtare, me gjithë terrorin e egër që ushtruan në masën e popullsisë. Në ato krahina vepronin pa pushim njësite partizane dhe shumë këshilla nacionalçlirimtarë.

Në qytetet e pushtuara, Tiranë, Shkodër, Elbasan, Kor-

# MESYMJA E U.N.ÇL.SHQIPTARE NE PRANVERE TE VITIT 1944

(PRILL-MAJ 1944)



çë e Vlorë vazhduan veprimtarinë e tyre pa ndërprerje veç organizatave të Partisë, njësitet guerile, këshillat nacionalçlirimtarë, organizatat e rinisë e të grave antifashiste.

Veprimtaria antifashiste në qytetet dhe krahinat e pushtuara zhvillohej nën udhëheqjen e drejtpërdrejtë të komiteteve qarkore të partisë. Edhe në kushtet e terrorit të egër të hitlerianëve e tradhtarëve organizatat e partisë, organizatat e rinisë, këshillat nacionalçlirimtarë dhe organizatat e grave antifashiste, duke përballuar me heroizëm rreziqe të mëdha, përhapnin pa pushim ndër masat fjalën e Partisë Komuniste dhe të Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar, shtypnin e shpërndanin trakte e buletine, e vinin vazhdimisht në dijeni popullin për qëndresën heroike të Ushtrisë Nacionalçlirimtare, për gjendjen në frontet e Luftës së Dytë Botërore, demaskonin demagogjinë dhe terrorin e armikut, mbanin të pashuar besimin në fitore. Komitetet Qarkore të Partisë ruajtën gjithnjë të gjallë veprimtarinë luftarake të njësiteve guerile, të cilat me aksionet e tyre të pareshtura, nga një anë nuk i linin asnjëherë të qetë pushtuesit dhe tradhtarët në strofkat e tyre, nga ana tjetër, nuk lejonin që të binte poshtë morali i popullsisë së qyteteve. Komunistët, dhe, nën shembullin e tyre, gjithë aktivistët e Frontit Nacionalçlirimtar në qytetet dhe krahinat e pushtuara mblidhnin ndihma materiale, veshmbathje dhe ilaçe për partizanët, grumbullonin informata mbi gjendjen dhe lëvizjen e trupave armike, mbi planet e tyre të operacioneve dhe këto ndihma e informata ua dërgonin shtabeve të njësive dhe reparteve të Ushtrisë Nacionalçlirimtare.

Përvoja e madhe që kish Partia për të punuar në kushtet e ilegalitetit të thellë, vetmohimi dhe besnikëria e pakufishme e komunistëve dhe e gjithë patriotëve shqiptarë, mbështetja e shëndoshë që gjenin organizatat e partisë dhe këshillat nacionalçlirimtarë në masat popullore, bënë që të dështonin të gjitha orvatjet e nazistëve gjermanë dhe të veglave të tyre për të shtypur Lëvizjen Nacionalçlirimtare në qytetet dhe në krahinat e pushtuara. Pas dështimit të Mësymjes së Përgjithshme armike të Dimrit, trupat gjermane dhe bandat kundërrevolucionare u shtrënguan përsëri të mbylleshin nëpër fortifikata gjatë vijave kryesore të komunikacionit, në bregdetin shqiptar dhe në kazerma të rrethuara me bunkerë e tela me gjemba, nën kanosjen e goditjeve të pareshtura partizane.

Gjatë Mësymjes së madhe armike të Dimrit 1943-1944 populli shqiptar, Ushtria e tij Nacionalçlirimtare dhe Par-

tia Komuniste kaluan provën më të madhe e më të rëndë, duke dalë fitimtarë.

Në këtë periudhë të rëndë u duk qartë ndërgjegja e lartë dhe vendosmëria e popullit shqiptar për të arritur me çdo kusht qëllimin e Luftës Nacionalçlirimtare, gatishmëria për të përballuar të gjitha privacionet e theroritë që kërkonte lufta dhe besimi i plotë në fitoren përfundimtare. Pa përkrahjen e masave Ushtria Nacionalçlirimtare nuk mund t'i shpëtonte asgjësimit dhe të dilte ngadhënjyese nga luftimet e ashpra me një armik shumë të fuqishëm.

Ushtria Nacionalçlirimtare u tregua një ushtri e organizuar, e disiplinuar, me moral të lartë, besnike ndaj atdheut dhe popullit, e gatshme për të luftuar deri në fund që të arrinte fitoren e plotë. Një rol të dorës së parë në dështimin e Mësymjes së Përgjithshme armike të Dimrit 1943-1944 luajti udhëheqja e drejtë dhe energjike e Shtabit të Përgjithshëm dhe personalisht e shokut Enver Hoxha. Me anë të udhëzimeve dhe urdhrave të veta, me ndihmën dhe kontrollin operativ, Shtabi i Përgjithshëm, qysh para operacionit armik, i kishte përgatitur komandat e reparteve e të njësive partizane për të përballuar vështirësitë, i kish mësuar si të zbatonin drejt rregullat kryesore të luftës revolucionare, partizane, si të vepronin në mënyrë të pavarur.

Në rrethanat e ndërlikuara që u krijuan nga operacionet armike, ndonëse Komanda e Shtabit të Përgjithshëm mbeti për dy muaj e bllokuar nga armiqtë në Çermenikë, Shëngjergj e Martanesh, udhëheqja e Shtabit nuk u ndërpre asnjëherë, as në Veri e as në Jug të Shqipërisë. Plani për krijimin e brigadave të reja u plotësua me përpikëri. Në zjarrin e luftës u formuan Brigada e IV, V, VI dhe VII. Dy brigada të tjera ndodheshin në organizim e sipër. Udhëheqja e pandërprerë e Shtabit të Përgjithshëm ndihmoi që ushtria dhe populli t'u bënin ballë me sukses goditjeve të armikut. Pikërisht në çastin më të vështirë të luftës, kur kishte rrezik që fryma luftarake dhe shpirti sulmues i partizanëve të binin, në shkurt të vitit 1944, Shtabi i Përgjithshëm u jepte urdhër gjithë komandave të reparteve të Ushtrisë Nacionalçlirimtare të hidheshin menjëherë dhe gjithkund në kundërmësymje, «Sulmi, — udhëzonte Shtabi i Përgjithshëm, — mban lart moralin e njësive tona, jep përfundime praktike, ekonomizon kohë dhe energji, demoralizon armikun, zhvleftëson shumicën e tij numerike. Sulmi është e vetmja mënyrë lufte që i përshtatet ushtrisë sonë dhe që do të na japë fitimin. Shpirti sulmues lind e

zhvillohet në luftë të vazhdueshme kundër okupatorit dhe duke e kërkuar luftën, jo duke iu larguar asaj».[1]

Për dështimin e operacioneve të dimrit ndihmuan shumë edhe këshillat nacionalçlirimtarë. Armiqtë jo vetëm nuk ishin të zotët t'i asgjësonin ato, por as të ndërprisnin veprimtarinë e tyre për t'i mobilizuar masat politikisht dhe për të qeverisur. Këshillat u dhanë përkrahje të madhe reparteve partizane duke u siguruar ushqime, veshmbathje, mjete transporti, duke mbledhur informata të dobishme mbi armiqtë, veçanërisht duke u shtuar radhët me luftëtarë të rinj vullnetarë. Këshillat, nga ana tjetër, bënë një punë të madhe për të mbajtur lart moralin e popullsisë, ndihmuan të dëmtuarit nga lufta dhe, bashkë me repartet partizane, i shpëtuan masat fshatare prej vdekjes nga uria.

Frymëzuese e organizatore e qëndresës heroike të popullit shqiptar dhe të ushtrisë së tij në dimrin 1943-1944 ishte Partia Komuniste e Shqipërisë. Edhe në rrethanat më të vështira të kësaj periudhe veprimtaria e organizatave të Partisë vazhdoi e pandërprerë.

Në periudhën e rëndë të dimrit 1943-44 u provua edhe më mirë se vija politike e Partisë Komuniste ishte e drejtë se ajo qe e zonja për t'u orientuar në situatat e ndërlikuara e për të gjetur zgjidhjet më të drejta në ato situata, se lidhjet e saj me masat e gjera popullore ishin të shëndosha.

Luftëtarët e Ushtrisë Nacionalçlirimtare dhe masat popullore nuk e humbën për asnjë çast besimin në drejtësinë e vijës e në zotësinë udhëheqëse të Partisë.

Populli shqiptar e pa edhe më mirë, e kuptoi edhe më thellë se Partia Komuniste ishte e vetmja forcë politike udhëheqëse, e zonja për të zhdukur zgjedhën e huaj, për të fituar lirinë e pavarësinë kombëtare, për të mbrojtur interesat e tij.

Rëndësi vendimtare në ato rrethana të rënda kishte udhëheqja e urtë, largpamëse dhe e guximshme e Komitetit Qendror të Partisë, e vetë shokut Enver Hoxha. Ata mbajtën lidhje të përhershme me komitetet qarkore dhe me organet politike të njësive e të reparteve të Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare. Sekretari i Përgjithshëm nuk i shkëputi asnjëherë lidhjet me anëtarët e Komitetit Qendror, të shpërndarë në të gjitha anët e vendit për të udhëhequr nga afër Partinë.

---

1) *Dokumente kryesore të Shtabit të Përgjithshëm...*, vëll. I, Tiranë, 1970, f. 233.

Udhëheqja e Komitetit Qendror të Partisë studionte me vëmendje të madhe raportet e njoftimet, nxirrte përfundime e bënte përgjithësime mbi gjendjen në tërësi si edhe për çdo qark e për çdo repart ushtarak. Mbi këtë bazë hartonte e dërgonte udhëzime përkatëse, kritikonte gabimet e të metat dhe i mësonte organet dhe organizatat e Partisë si të vepronin për zgjidhjen e problemeve të koklavitura.

Si rrjedhim i udhëheqjes së drejtë e vepruese të Komitetit Qendror, të të gjitha organeve drejtuese, të organizatave të PKSh, në terren e në ushtri, puna e Partisë pati një rëndësi të jashtëzakonshme për fatet e Luftës Nacionalçlirimtare.

Përballë autoritetit dhe forcës së Partisë u shkatërruan të gjitha orvatjet e armiqve për ta asgjësuar atë dhe Luftën Nacionalçlirimtare.

Në luftimet e ashpra e në vuajtjet e rënda të dimrit të 1943-1944, Partia Komuniste, Fronti Nacionalçlirimtar, Ushtria Nacionalçlirimtare, mbarë populli kryengritës shqiptar dolën me një kalitje dhe përgatitje shumë më të lartë për betejat e ardhshme vendimtare kundër pushtuesve hitlerianë dhe tradhtarëve të vendit.

### 4. KONGRESI ANTIFASHIST NACIONALÇLIRIMTAR I PËRMETIT

**Gjendja e jashtme dhe e brendshme e vendit në pragun e mbledhjes së Kongresit**

Në fillim të vitit 1944 fronti sovjeto-gjerman mbetej gjithnjë fronti kryesor ku vendosej fati i Luftës së Dytë Botërore. Në këtë kohë front të dytë të vërtetë në Evropë nuk kishte. Në Itali trupat anglo-amerikane (gjithsej 19 divizione) kishin përballë tyre vetëm 6 për qind të trupave gjermane (9 divizione). Ushtria e Kuqe kishte marrë në dorë krejt iniciativën strategjike dhe ishte hedhur në mësymjen vendimtare, që do të çonte në fitoren e plotë. Kështu ajo në janar dha të parën nga të dhjetë goditjet historike kundër nazistëve gjermanë gjatë atij viti. Në prill doli nga kufijtë sovjetikë dhe hyri në Ballkan, në Rumani.

Këto fitore tregonin qartë se Bashkimi Sovjetik ishte në gjendje që ta shkatërronte Gjermaninë hitleriane me forcat e veta dhe të çlironte popujt e robëruar, që lëngonin

nën zgjedhën e saj. Kjo i shqetësonte pa masë qeveritë e ShBA e të Britanisë së Madhe. Duke pasur frikë se masat popullore të Evropës, të mbështetura në fitoren e Ushtrisë së Kuqe, do të shkatërronin forcat reaksionare dhe do të merrnin pushtetin në dorë, komandat amerikane dhe angleze filluan përgatitjen e ngutshme për hapjen e frontit të dytë. Kjo, sipas marrëveshjeve zyrtare, duhej të kishte ndodhur që në vitin 1942. Trupat anglo-amerikane zbarkuan në bregdetin veriperëndimor të Francës vetëm në qershor 1944.

Fitoret e mëdha të Ushtrisë së Kuqe në dimrin e pranverën e vitit 1944 u dhanë mundësi popujve të robëruar nga hitlerianët që të shtonin e të forconin luftën e tyre për çlirimin kombëtar. Fitoret e Ushtrisë së Kuqe kishin rëndësi të veçantë për popujt e Ballkanit, ku tani lufta partizane kishte marrë përpjesëtime të gjera, sidomos në Shqipëri, Jugosllavi e Greqi. Përparimi i Ushtrisë Kuqe, nga njëra anë, dhe lufta e armatosur e partizanëve, nga ana tjetër, i vinin para rrezikut të asgjësimit të plotë të 19 divizionet gjermane që ndodheshin të dislokuara në këto tri vende.

Fitorja që arritën Ushtria Nacionalçlirimtare Shqiptare dhe populli kryengritës shqiptar në dimrin 1943-1944 kundër pushtuesve e tradhtarëve krijoi kushte të përshtatshme për rritjen me shpejtësi të Luftës Nacionalçlirimtare në vend. Më 5 prill 1944, në kohën kur pushtuesit hitlerianë hartonin plane për një operacion të ri të madh kundër Ushtrisë Nacionalçlirimtare, Shtabi i Përgjithshëm lëshoi një urdhër dite drejtuar të gjithë partizanëve për t'u hedhur në mësymje të përgjithshme: «Dita e çlirimit të atdheut tonë të dashur po afrohet. . . Tani ka mbërritë momenti që t'u japim grushtin e fundit të vdekjes xhelatëve të popullit tonë. . . Populli shqiptar ju thërret dhe Shtabi i Përgjithshëm i juaji ju urdhëron. «PËRPARA MBI ARMIKUN DHE TRADHTARËT! PËRPARA PËR TA HEDHUR JASHTË OKUPATORIN DHE PËR TË ZHDUKUR PA MËSHIRË TRADHTARËT DHE GJAKPIRËSIT E POPULLIT TONË!»[1]

Duke iu përgjigjur urdhrit të Shtabit të Përgjithshëm, repartet e Ushtrisë Nacionalçlirimtare kaluan kudo në mësymje. Brigada I Sulmuese çliroi krahinat e Vërçës, Qukësit, Bërzeshtës, Shpatit dhe iu afrua qytetit të Elbasanit. Forcat e Brigadës I e IV çliruan Pogradecin dhe gjithë krahinën përqark tij, pasi asgjësuan krejt garnizonin armik

---

1) *Dokumente të Shtabit të Përgjithshëm. . .*, vëll. I, Tiranë, 1970, f. 284-286.

të qytetit. Repartet partizane të qarkut të Korçës kryen një varg sulmesh kundër pushtuesve gjermanë e tradhtarëve në qytetin e Korçës, në Bilisht, Ersekë dhe gjatë rrugës Follorinë-Korçë-Janinë. Brigada VII së bashku me repartet partizane të qarkut të Beratit zhvilluan një goditje kundër armiqve në Berat e Kuçovë, duke u shkaktuar dëme të shumta. Brigada V dhe VI me forcat partizane të Zonës I Operative spastruan krejt krahinën e Himarës e të Mallakastrës, dëmtuan rëndë hitlerianët dhe bandat balliste në afërsi të Vlorës, Gjirokastrës, Fierit, Delvinës, Sarandës, Konispolit, dhe gjatë rrugëve që lidhnin Shqipërinë me Greqinë. Në një nga përpjekjet shumë të ashpra që u zhvilluan me ushtrinë gjermane në Kuç të Kurveleshit më 11 prill 1944 u vra duke luftuar me heroizëm Dervish Hekali, nënkomandant i Brigadës V. Po në këtë kohë ballistët vranë pabesisht Memo Meton, sekretarin e Komitetit Krahinor të Partisë për Kurveleshin.

Një varg ndeshjesh me armiqtë u zhvilluan në Pezë dhe në krahina të tjera të Shqipërisë së Mesme e të Veriut.

Në këtë kohë efektivi i Ushtrisë Nacionalçlirimtare ishte rritur në 35 000 luftëtarë.

Krahas mësymjes pranverore të Ushtrisë Nacionalçlirimtare, mori gjallërinë dhe ashpërsinë e mëparshme edhe lëvizja kryengritëse në qytete, pas goditjeve që i kishin dhënë pushtuesit e tradhtarët kësaj lëvizjeje në dimrin 1943-1944. Tani qyteteve u ishte çelur perspektiva e afërt e çlirimit. Lëvizja çlirimtare në qytete zhvillohej gjithnjë e lidhur ngushtë me tërë kryengritjen e përgjithshme çlirimtare në vend, si pjesë përbërëse shumë e rëndësishme e kësaj kryengritjeje. Gjatë muajve prill dhe maj njësitet guerile në qytete kryen një varg atentatesh kundër oficerëve gjermanë, spiunëve dhe tradhtarëve, dogjën depo me armë e municion të ushtrisë gjermane dhe rrëmbyen materiale të ndryshme për nevojat e luftës çlirimtare. Qytetet ishin sidomos burimi nga nxirreshin informata shumë të vlefshme për planet e armiqve, për gjendjen moralo-politike dhe ushtarake të tyre. Këto informata u përcilleshin rregullisht Shtabit të Përgjithshëm dhe reparteve partizane. Nga qytetet në këtë kohë dolën vullnetarë për në rreshtat e Ushtrisë Nacionalçlirimtare shumë të rinj e të reja.

Gjallërimi i lëvizjes çlirimtare në qytete i tërboi armiqtë jo më pak se gjallërimi i veprimtarisë sulmuese të reparteve dhe njësive të Ushtrisë Nacionalçlirimtare. Ky tërbim i nazistëve gjermanë dhe i tradhtarëve shpërtheu me akte të tjera mizorie të shfrenuar. Numri i patriotëve të burgosur e të internuar u shtua dyfish. Të burgosurit

pa përjashtim i torturonin në mënyrë mizore. Në tortura të tilla vdiq Manush Alimani, sekretar politik i Komitetit Qarkor të Rinisë Komuniste në Shkodër, më 29 maj 1944.

Rritja e vrullshme e luftës së armatosur të popullit shqiptar, në pranverën e vitit 1944 shkaktoi një krizë të thellë në gjirin e reaksionit të brendshëm, radhët e të cilit filluan të shthureshin. Për të shpëtuar nga gjendja e krijuar, grupet reaksionare u orvatën të merrnin një varg masash të ngutshme. Masa e parë dhe kryesore ishte përgatitja e një mësymjeje të re të madhe së bashku me forcat gjermane. Për këtë qëllim ato zhvilluan një fushatë të madhe rekrutimi, sidomos në krahinat veriore të vendit, të cilat ndodheshin akoma nën sundimin e armikut. Sipas planeve të armiqve, operacioni duhej të fillonte në muajin prill. Por planin e tyre nuk mundën ta zbatonin në atë kohë, për arsye të mësymjes së Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare dhe të qëndresës së popullit në krahinat veriore të vendit kundër fushatës së rekrutimit të mercenarëve.

Në të njëjtën kohë tradhtarët shqiptarë u orvatën të vendosnin lidhje zyrtare me reaksionin grek e turk, me qëllim që të formonin një aleancë ushtarake, për t'i bashkuar forcat e tyre në luftë kundër lëvizjeve revolucionare në Ballkan. Por kjo orvatje dështoi. Delegatët e reaksionit shqiptar që shkonin për në Greqi me gjithë dokumentet përkatëse u kapën nga Ushtria Nacionalçlirimtare dhe kryetari i delegacionit ballist u pushkatua si tradhtar i popullit.

Krahas masave me karakter ushtarak, reaksioni shqiptar u orvat, me qëllime demagogjike, të shpallte masa me karakter ekonomik, duke e paraqitur krizën si pasojë të ekzistencës së mbeturinave të feudalizmit dhe të prapambetjes ekonomike. Regjenti Mehdi Frashëri hartoi dhe shpalli me bujë «një reformë agrare», i vetmi qëllim i së cilës ishte t'i gënjente masat fshatare dhe t'i shkëpuste ato nga Lëvizja Nacionalçlirimtare. Borgjezia reaksionare shqiptare bëri përpjekje për t'u bashkuar mbi baza monopoliste. Me nxitjen e Mehdi Frashërit, u krijua një shoqëri «për zhvillimin ekonomik» të vendit, e cila shtronte si detyrë themelimin e një banke me kapital shqiptar si edhe marrjen e një vargu koncensionesh të rëndësishme.. Ashtu si të gjitha përpjekjet e tjera, kjo ishte e dënuar të dështonte.

Rritja e vrullshme e Lëvizjes Nacionalçlirimtare nën udhëheqjen e Partisë Komuniste dhe paaftësia e reaksionit për t'i shpëtuar vdekjes alarmuan edhe reaksionin imperialist anglo-amerikan, i cili i kishte vënë vetes si qëllim të ndalonte fitoren e revolucionit popullor në Shqipëri dhe

në Ballkan. Oficerët anglezë e amerikanë pranë krerëve kundërrevolucionarë (koloneli Maklin pranë Abaz Kupit, majori Nill pranë Marka Gjonit dhe Kol Bib Mirakajt, majori Ridëll dhe kapiteni Hends pranë Fiqri Dines, Xhem Gostivarit dhe Hysni Demës, misioni ushtarak amerikan pranë ballistit Skënder Muço etj.) zhvillonin veprimtari të dendur për të riorganizuar forcat reaksionare që po shthureshin. Në prill anglezët kthyen përsëri në Shqipëri B.Maklinin, duke e dërguar këtë herë pranë Abaz Kupit «me udhëzime të reja për t'u dhënë një impuls të mëtejshëm planeve të Londrës»[1]. Ndërkaq Misioni Ushtarak Anglez pranë Shtabit të Përgjithshëm bënte presion që Ushtria Nacionalçlirimtare të mos godiste bandat reaksionare e të mos lejonte kalimin e reparteve partizane në krahinat veriore të Shqipërisë. Organet e propagandës anglo-amerikane, duke shtrembëruar me dashje të vërtetën, e paraqisnin luftën e popullit shqiptar si një meritë të Ballit dhe të Legalitetit. Në këtë frymë foli në Dhomën e Komunave në maj 1944 udhëheqësi i laburistëve, zëvendëskryeministri i atëhershëm Etli, i cili, nga fundi i luftës u bë kryeministër. Njëkohësisht, në Londër qeveria britanike i shtoi përpjekjet për të formuar në mërgim një qeveri reaksionare shqiptare.

Gjendja e brendshme dhe ndërkombëtare, pra, shtroi para udhëheqjes së Luftës Nacionalçlirimtare detyrën për të marrë masa rrënjësore, të cilat do t'i konsolidonin më tej fitoret e kësaj lufte dhe do t'i jepnin grushtin vendimtar reaksionit të brendshëm e të jashtëm.

**Kongresi Antifashist Nacionalçlirimtar i Përmetit dhe vendimet historike të tij**

Perspektivat e shkatërrimit të afërt të Gjermanisë naziste si dhe orvatjet që po bënin anglo-amerikanët për të mbajtur me çdo mënyrë në këmbë forcat reaksionare dhe për të formuar brenda dhe jashtë vendit qeveri reaksionare shqiptare, shtronin si problem qendror çështjen e forcimit të mëtejshëm të pushtetit revolucionar popullor, krijimin e bazës juridike të këtij pushteti, formimin e një organi ekzekutiv me funksionet e qeverisë së përkohshme.

Për këtë arsye Kryesia e Këshillit të Përgjithshëm Na-

---

1) Enver Hoxha. *Rreziku anglo-amerikan për Shqipërinë*, Tiranë, 1982, f. 254.

cionalçlirimtar, me propozimin e KQ të PKSh, në mbledhjen e saj të 15 prillit vendosi thirrjen e Kongresit I Antifashist Nacionalçlirimtar. Në krahinat e çliruara e të paçliruara u dërguan thirrje e udhëzime, në të cilat vihej në dukje rëndësia e madhe historike dhe politike e Kongresit dhe përcaktoheshin rregullat për zgjedhjen e përfaqësuesve, të cilët duhej të ishin njerëzit më të mirë, luftëtarët më të vendosur, ata që kishin dhënë dhe jepnin prova për çështjen e popullit.

Një muaj më pas, më 15 maj, u mbajt Plenumi i Komitetit Qendror të PKSh. Ai miratoi vendimin e Kryesisë së Këshillit të Përgjithshëm për thirrjen e Kongresit si edhe masat që ishin marrë për zhvillimin e fushatës së zgjedhjeve.

Kongresi Antifashist Nacionalçlirimtar u mblodh në qytetin e lirë të Përmetit më 24 maj 1944. Në të morën pjesë 186 delegatë, të cilët përfaqësonin Këshillin e Përgjithshëm Nacionalçlirimtar dhe Shtabin e Përgjithshëm, këshillat nacionalçlirimtarë të çdo qarku, shtabet e qarqeve dhe brigadat e Ushtrisë Nacionalçlirimtare, BRASh dhe BGASh. Delegatët në zonat e çliruara dhe në njësitë e UNSh, u zgjodhën drejtpërdrejt nga masat në mbledhje të gjera. Në qytetet dhe krahinat e pushtuara delegatët u caktuan nga këshillat nacionalçlirimtarë.

Në emër të Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar dhe të Shtabit të Përgjithshëm, shoku Enver Hoxha, paraqiti në Kongres raportin «Mbi zhvillimin e Luftës Nacionalçlirimtare të popullit shqiptar në lidhje me ngjarjet ndërkombëtare».

Në këtë raport i bëhej një vlerësim i lartë fitoreve të mëdha historike të Ushtrisë së Kuqe, që përmbysën planet e Hitlerit, duke e vënë makinën ushtarake të Gjermanisë naziste përpara katastrofës. Në raport shprehej bindja se nuk ishte e largët fitorja mbi këtë armik të madh të njerëzimit.

Në analizën që i bëri gjendjes së brendshme të vendit, shoku Enver Hoxha vuri në dukje sukseset e mëdha që populli shqiptar kishte arritur në luftën kundër pushtuesve fashistë. Në raport u theksuan tiparet dalluese të Lëvizjes Nacionalçlirimtare, e cila, ndryshe nga kryengritjet e mëparshme të popullit shqiptar kundër pushtuesve të huaj, kishte udhëheqjen e vet të sprovuar, Partinë Komuniste të Shqipërisë, shprehësja dhe mbrojtësja besnike e interesave të popullit e të atdheut. Këshillat nacionalçlirimtarë që u krijuan në të gjitha anët e vendit, ishin bërë, siç thuhej në raport, «bërthama e re e pushtetit popullor që

zëvendësonte pushtetin e vjetër, i cili u vu i tëri në shërbim të okupatorit»[1].

Lidhur me detyrat e mëdha që qëndronin përpara Lëvizjes Nacionalçlirimtare, shoku Enver Hoxha parashtroi nevojën e ngutshme dhe rëndësinë e madhe të zgjedhjes së Këshillit të Përgjithshëm Antifashist Nacionalçlirimtar dhe të «formimit të një qeverie provizore», si «i vetmi përfaqësues legjitim-juridik i popullit shqiptar».[2]

Kongresi e miratoi njëzëri raportin e Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar dhe të Shtabit të Përgjithshëm dhe mori vendime me rëndësi jetësore për Luftën Nacionalçlirimtare dhe për vendosjen e rendit demokratik popullor.



Shoku Enver Hoxha duke mbajtur raportin në Kongresin e Përmetit

Kongresi i Përmetit zgjodhi Këshillin Antifashist Nacionalçlirimtar (KANÇ) prej 121 anëtarësh, si organin më të lartë legjislativ dhe ekzekutiv, përfaqësuesin suprem të vullnetit të popullit dhe të shtetit të ri shqiptar. Në këtë mënyrë u sanksionua parimi i unitetit të pushtetit, si shprehje konkrete e sovranitetit popullor. KANÇ i dalë nga Kongresi formoi Komitetin Antifashist Nacionalçlirimtar pre 13 anëtarësh «me të gjitha atributet e një qeverie popullore provizore», përgjegjës për punën e vet përpara KANÇ. President i Komitetit Antifashist Nacionalçlirimtar u emërua Enver Hoxha, Sekretar i Përgjithshëm i Partisë Komuniste të Shqipërisë.

1) Enver Hoxha, *Vepra*, vëll. 2, f. 211.

2) *Po aty*, f. 224.

Kongresi i Përmetit mori këto vendime historike: 1 — Të ndërtohet Shqipëria e re demokratike popullore sipas vullnetit të popullit që sot e shpreh solemnisht në Këshillin Antifashist Nacionalçlirimtar, i cili është një pushtet me të vërtetë i popullit, i dalë nga Lufta Nacionalçlirimtare, që po bën populli shqiptar; 2 — t'i ndalohet hyrja Zogut në Shqipëri; 3 — të mos njihet asnjë qeveri tjetër që mund të formohet brenda ose jashtë Shqipërisë kundër vullnetit të popullit shqiptar; 4 — të vazhdohet më me ashpërsi lufta kundër pushtuesve gjermanë dhe kundër shërbëtorëve të tyre shqiptarë, të grumbulluar rreth qeverisë kuislinge, Legalitetit, Ballit Kombëtar dhe bajraktarëve, deri në shkatërrimin e plotë të tyre.[1]

Duke u mbështetur në këto vendime të Kongresit, KANÇ në mbledhjen e tij të parë vendosi rishikimin e të gjitha marrëveshjeve me shtetet e huaja dhe anulimin e lidhjeve ekonomike e politike të bëra nga qeveria e Zogut në dëm të popullit shqiptar. Ai vendosi njëkohësisht të mos pranohej asnjë marrëveshje dhe asnjë lidhje ndërkombëtare që mund të bëhej jashtë ose brenda vendit nga klikat reaksionare qoftë si grup politik, qoftë si qeveri.

Krahas me masat për forcimin e pushtetit politik revolucionar, Kongresi i Përmetit e quajti të domosdoshëm forcimin e mëtejshëm dhe përsosjen e Ushtrisë Nacionalçlirimtare, si mjeti kryesor për çlirimin e plotë të vendit dhe mbështetja e armatosur e pushtetit të ri. Në bazë të orientimit që dha Kongresi, KANÇ mori vendimin për njësimin e udhëheqjes së Ushtrisë Nacionalçlirimtare dhe emëroi Enver Hoxhën Komandant të Përgjithshëm të Forcave të Armatosura të popullit shqiptar, miratoi propozimin e Shtabit të Përgjithshëm për dhënien e gradave në ushtri dhe për krijimin e formacioneve të mëdha ushtarake (divizione, korparmata).

Kongresi njohu rolin historik botëror të Bashkimit Sovjetik, të udhëhequr nga Partia Bolshevike dhe J.Stalini që mbante peshën kryesore në luftën e Dytë Botërore. Kongresi u solidarizua edhe me popujt e tjerë të koalicionit antifashist duke shprehur vendosmërinë e popullit shqiptar për të luftuar përkrah tyre deri në fitoren e plotë mbi fashistët.

Në Kongresin e Përmetit u përcaktuan për herë të parë me ligj format shtetërore të pushtetit të ri demokratik popullor, organet e tij qëndrore legjislative dhe ekze-

---

1) *Dokumente të organeve të larta të pushtetit revolucionar nacionalçlirimtar*, f. 157.



Shoku Enver Hoxha me anëtarë të tjerë të Këshillit të Përgjithshëm Antifashist Nacionalçlirimtar. Nga e djathta në të majtë: Hysni Kapo, Haxhi Lleshi, Myslim Peza, Enver Hoxha, Omer Nishani, Spiro Moisiu

kutive dhe u hodhën kështu themelet e shëndosha të shtetit të ri shqiptar të demokracisë popullore. Në këtë mënyrë *u zgjidh çështja e pushtetit politik në dobi të forcave demokratike, revolucionare, të udhëhequra nga partia Komuniste.*

Vendimet historike të Kongresit të Përmetit dhe të KANÇ ishin kurorëzimi i përpjekjeve të popullit shqiptar, që udhëhiqej nga Partia Komuniste, për shkatërrimin e makinës së vjetër shtetërore reaksionare dhe për vendosjen e pushtetit të ri popullor, revolucionar. Këto vendime ishin rezultat i luftës së armatosur të popullit shqiptar. Ato

ishin një grusht i rëndë jo vetëm për pushtuesit fashistë dhe për kundërrevolucionarët e brendshëm, por edhe për reaksionin imperialist anglo-amerikan. Ato kishin rëndësi për sigurimin e pavarësisë së plotë kombëtare, për çlirimin shoqëror të popullit dhe për likuidimin e zgjedhës imperialiste në Shqipëri.

Vendimet e Kongresit të Përmetit u pritën me gëzim të madh dhe u përqafuan menjëherë nga gjithë populli shqiptar. Masat e gjera popullore, në mitingje e mbledhje, në letrat që i drejtonin KANÇ dhe Komitetit Antifashist, shprehnin entuziazmin, miratimin e tyre dhe gatishmërinë për t'i zbatuar këto vendime. «Ne, — shkruanin punëtorët e minierës së Mborje-Drenovës, —me ndjenjat më të larta përshëndetim Komitetin Antifashist Nacionalçlirimtar si të vetmen qeveri demokratike popullore, e cila do t'i sigurojë punëtorit një të ardhme të lumtur. Ne punëtorët, si të shtypur e të shfrytëzuar deri në palcë do t'i japim gjithë kontributin tonë këtij Komiteti, që është koka drejtuese e gjithë popullit shqiptar». «Si gjithë populli shqiptar, edhe ne, — shkruanin fshatarët e katundit Baholl, — i shprehim mirënjohjen kësaj qeverie dhe e njohim për qeverinë tonë». «Brigada jonë — shkruanin luftëtarët e Brigadës XVI — — sheh në Komitetin udhëheqësin e vërtetë të popullit shqiptar, sepse doli nga lufta, vuajtjet dhe përpjekjet e vazhdueshme».

Dita e parë e mbledhjes së Kongresit Antifashist Nacionalçlirimtar të Përmetit, 24 maj 1944, hyri në histori si dita e lindjes së shtetit të ri demokratik popullor në Shqipëri.

# KREU XII

# ÇLIRIMI I PLOTË I VENDIT

## 1. THYERJE E MËSYMJES SË PËRGJITHSHME ARMIKE TË QERSHORIT 1944

**Përgatitja e mësymjes armike**

Gjendja e forcave gjermane të pushtimit në Shqipëri u vështirësua edhe më tepër në pranverën e vitit 1944. Goditjet e vazhdueshme të reparteve partizane shqiptare mbanin të gozhduara në vend divizione të tëra gjermane, të cilat tani i duheshin armikut më fort se kurrë për t'i hedhur në frontin sovjeto-gjerman. Njëkohësisht, këto goditje i kishin vënë forcat gjermane në Greqi e në Shqipëri para rrezikut të izolimit të plotë dhe të asgjësimit.

Në këto rrethana komanda gjermane së bashku me tradhtarët shqiptarë, vendosi të shpërthejë një mësymje të re të përgjithshme me forca më të shumta se në Mësymjen e Përgjithshme të Dimrit.. Qëllimi kryesor i kësaj mësymjeje ishte të asgjësohej Ushtria Nacionalçlirimtare Shqiptare dhe Fronti Nacionalçlirimtar.

Me arritjen e këtyre objektivave, komanda gjermane synonte të siguronte krahët në një rast zbarkimi të trupave anglo-amerikane në Ballkan, njëkohësisht mendonte të tërhiqte një pjesë të forcave të veta nga sektori shqiptar për t'i hedhur në Frontin e Lindjes dhe t'i jepte mundësi re-

aksionit shqiptar të merrte veten dhe ta shtrinte pushtetin e vet në gjithë Shqipërinë.

Komanda gjermane vendosi ta fillonte mësymjen e re më 17 prill me «forca shqiptare» (të qeverisë kuislinge, të Ballit e të Legalitetit). Vetëm udhëheqësit e formacioneve «shqiptare» do të ishin oficerë gjermanë. Mirëpo plani i saj për të mobilizuar 50-55 mijë «shqiptarë» e për të formuar për këtë qëllim një «korpus SS shqiptar» (!) dështoi. Kështu, u mor një vendim i ri për të zhvilluar mësymjen me trupa gjermane, një pjesë e të cilave do të silleshin posaçërisht nga Jugosllavia e Greqia. Në mësymje do të merrnin pjesë forca të barabarta me 4 divizione (të Korpusit XXI, Korpusit XXII dhe Divizionit të 1-rë Malor), gjithsej 40 mijë ushtarë. Në këtë numër nuk përfshihen rreth 20 mijë ushtarë gjermanë që do të vepronin në të njëjtën kohë në qytetet e krahinat e pushtuara të Shqipërisë së Mesme e të Veriut. Rreth 10 mijë reaksionarë shqiptarë do të kryenin kryesisht veprime ndihmëse. Mësymjen e udhëhiqte gjeneral Lëri (Löhr) komandanti i Grupit të Armatave E. Sipas planit përfundimtar, mësymja do të niste më 28 maj me veprimet e Korpusit XXI dhe Korpusit XXII, përkatësisht në veri e në jug të brezit që përfshihej midis Pogradecit e Korçës dhe që zgjatej drejt jugperëndimit deri në Bregdet midis Himarës e Kepit të Qefalit. Këtë zonë, ku duhej të përmblidheshin njësite e reparte të Ushtrisë Nacionalçlirimtare, do ta fshinte Divizioni i 1-rë Malor gjerman, i ngarkuar të jepte goditjen kryesore, duke u hedhur në veprim më 5 qershor.

Për drejtimin e forcave reaksionare u ngarkua një «Komandë e Përgjithshme e Operacionit» me zogistin Hysni Dema në krye, por kjo komandë do të varej plotësisht nga komandanti gjerman i operacionit dhe nuk do të kryente asnjë veprim pa urdhër të tij.

Armiku kishte gati dy herë më shumë forca të armatosura se Ushtria Nacionalçlirimtare. Por repartet e njësitë partizane ndodheshin të dislokuara në zona të gjera dhe pushtuesi kishte të gjitha mundësitë e mjetet të përqendronte në drejtimet e mësymjes, përballë njërit e tjetrit repart partizan, katër, pesë, dhjetë herë më shumë trupa. Veç kësaj, pushtuesit kishin epërsi të pakrahasueshme në teknikën luftarake. Vetëm trupat operuese gjermane, pa përfshirë reaksionarët, zotëronin 560 gryka zjarri, topa e mortaja, me predha të bollshme, kundrejt 40-50 grykash zjarri (pothuaj të gjitha mortaja) me predha fare të kufizuara, që kishte Ushtria Nacionalçlirimtare. Ushtria hit-

leriane do të vinte në veprim edhe 70 tanke e një numër aeroplanësh luftarakë.

Megjithatë Ushtria Nacionalçlirimtare dhe populli kryengritës kishin mundësi t'ia digjnin këtë përparësi armikut, duke përdorur me vendosmëri përparësitë e tyre, gatishmërinë dhe përgatitjen e gjithanshme, përvojën e pasur të luftës partizane, moralin e lartë, bashkimin e shëndoshë të popullit në Frontin Nacionalçlirimtar, udhëheqjen e sprovuar të Partisë Komuniste, pushtetin demokratik popullor të këshillave nacionalçlirimtarë dhe qeverinë revolucionare të dalë nga Kongresi i Përmetit, njohjen e thellë të terrenit etj..

Me gjithë epërsinë që kishte në forca, komanda armike e operacionit i quante këto të pakta për detyrën e rëndë të ngarkuar. Por komanda gjermane s'mund të caktonte më tepër forca në një kohë kur Ushtria e Kuqe përparonte pa u ndalur drejt Perëndimit duke iu afruar kufijve të Gjermanisë. Përveç kësaj, ndryshe nga mësymja e parë e përgjithshme në dimrin e viteve 1943-1944, në mësymjen e dytë të përgjithshme të qershorit 1944 armiqtë e kishin edhe kohën të kufizuar. Për kryerjen e operacionit komandës së tij i qenë dhënë vetëm dy javë, shumë-shumë mund të shtoheshin edhe dy javë të tjera, sipas rrjedhës së ngjarjeve.

**Thyerja e mësymjes së dytë të përgjithshme armike**

Sipas planit, armiku e filloi mësymjen e tij të re të përgjithshme më 28 maj. Në të vërtetë, në këtë datë zuri fill faza paraprake e kësaj mësymjeje. Në këtë fazë, që vazhdoi deri më 5 qershor luftimet u zhvilluan kryesisht në krahinat Shpat, Vërçë, Tomoricë dhe në jug të Beratit. 4 000 ushtarë të Korpusit XXI gjerman me rreth 3 000 xhandarë e ballistë kishin marrë detyrë të shtynin forcat partizane që vepronin në këto zona (Brigada I, Brigada VII dhe forca të qarkut të Beratit e të Elbasanit, gjithsej 3 000-3 500 luftëtarë) 40-50 kilometra drejt juglindjes.

Gjithkund armiqtë ndeshën në qëndresën e vendosur të luftëtarëve të UNÇSh.

Në Vërçë e në Sulovë, Brigada I me partizanët vendas, me anë të disa kurtheve që i ngritën armikut në Përroin e Holtës, në Çekin-Cërrujë, në Tunjë, në Qafën e Dardhës e në Shëmbërdhenj, i shkaktuan atij humbje të rënda duke nxjerrë jashtë luftimit rreth 1 000 ushtarë. Një tjetër grusht

dërrmues morën armiqtë në urën e Moglicës (mbi Devoll). Më 5 qershor pushtuesit e tradhtarët qenë gozhduar në Shëmbërdhenj, 20 km larg objektivit të caktuar.

Në drejtimin Berat-Këlcyrë armiku në fillim pati përballë Brigadën VII dhe forcat e qarkut, kurse më 3 qershor u fut në veprim edhe Brigada XII. Pas luftimesh shumë të ashpra që u zhvilluan veçanërisht në Zhitom e Paraspuar, në qafën e Shkozës e në Vokopolë, armiqtë, të dërrmuar nga goditjet e partizanëve, u detyruan të ndërprisnin mësymjen. Më 5 qershor ata ndodheshin 30 km larg objektivit, që duhej të arrinin sipas planit.

Prej 28 majit deri më 5 qershor zhvilloi luftime me forcat operuese armike edhe Brigada V, më pas Brigada VIII në jug të Leskovikut, dhe Brigada VI në afërsi të Portopalermos, në Nivicë dhe Shënvasi, duke mos e lënë kundërshtarin të bëjë asnjë përparim.

Në qarkun e Korçës Divizioni i 1-rë Malor gjerman, që jepte goditjen kryesore, duhej të futej në veprim më 5 qershor. Me qëllim që të krijonte kushte më të mira për mësymje, disa reparte të tij armiku i hodhi në luftim që më 3 qershor. Këto reparte u goditën nga batalionet e Brigadës IV e forcat partizane të vendit në rrugën Zvezdë-Pogradec, në jug të Qukësit e në Gurin e Kamjes.

Më 5 qershor u hodhën në mësymje gjithë grupet e luftimit të divizionit gjerman nga shumë drejtime. Mbi Brigadën IV dhe partizanët e qarkut ra një peshë shumë e rëndë. Përpjesëtimi i forcave ishte 5 deri 10 me 1 në dobi të armikut. Megjithatë hitlerianët s'mundën të shkelnin zonën e çliruar pa u goditur. Luftimet më të rrepta u zhvilluan në të dy anët e lumit Devoll nga Maliqi në Lozhan. Depërtimi thellë në sistemin e mbrojtjes së Brigadës IV e vuri atë në rrezik asgjësimi. Nga ky rrezik brigadën e shpëtoi manovrimi i batalioneve të saj në krahë e në shpinë të kundërshtarit, por ky manovrim u krye pa plan dhe i padrejtuar nga komanda e njësisë. Për këtë shkak, një pjesë e Brigadës doli përkohësisht nga luftimi, gjë që ishte në dobi të armikut.

Kolona kryesore e Divizionit të 1-rë gjerman, më 6 qershor, u drejtua nga Opari i Korçës në Tomoricë, për të asgjësuar forcat partizane (Divizioni I Sulmues dhe forcat e qarkut të Beratit e të Elbasanit) që kishin gozhduar në Shëmbërdhenj e në Qafën e Dardhës grupin hitlerian të luftimit që mësynte nga ana e Sulovës.

Për të dalë në Tomoricë, kolona gjermane duhej të kapërcente Qafën e Gjarprit dhe Qafën e Gurit të Prerë, të zënë nga partizanët. Pikërisht këto qafa u bënë varr për

ushtarët armiq. Në luftimet e ashpra, midis partizanëve që ranë dëshmorë ishte edhe Xheladin Beqiri, komandant batalioni në Brigadën I. Dëmin më të madh armiqtë e pësuan sidomos natën e 6-7 qershorit, kur në luftime hyri edhe Brigada V, e cila kreu atë natë një kundërsulm dërrmues nga Qafa e Gjarprit në drejtim të Dusharit. Për këtë luftim, komanda gjermane e operacionit raportonte: «Sipas pohimeve të të gjithë shkallëve të komandave që prej Harkovit[1] nuk është zhvilluar asnjë luftim i tillë natën dhe nuk është vërejtur një pamje e tillë shkatërrimi përsa u përket të vrarëve».

Nga humbjet që pësoi, armiku u detyrua të hiqte dorë nga plani për të asgjësuar partizanët në Tomoricë, duke pranuar dështimin e këtij plani, dhe u detyrua të largohej drejt Çorovodës. Rrugës ai u godit dhe u dëmtua afër Zaloshnjës nga forca të Brigadës V. Ndërkaq, u tërhoq edhe grupi armik nga Shëmbërdhenj drejt Elbasanit.

Më tej, kolonat armike që marshonin nga Erseka, Çorovoda dhe Berati drejt Përmetit e Këlcyrë u goditën: nga Brigada III dhe partizanë të qarkut të Korçës afër fshatit Orgockë, në Qafën e Dëllinjës, në malin e Rodomit e në malin e Kokojkës, në malin e Taborit (ku mori pjesë edhe një batalion i Brigadës II) etj; nga Brigada VII, Brigada XII e partizanët e qarkut të Beratit në Tërpan e në Qafën e Rehovës, në Paraspuar e në Zhitom, në Qafën e Shkozës, në Qafën e Kiçokut; etj., nga Brigada VIII në Zhepë e në Petran. Përballë presionit të fortë të armikut forcat partizane u detyruan të tërhiqeshin e të manovronin. Por Brigada XII me një batalion të Brigadës VII e një batalion të Brigadës III gabuan dhe kryen lëvizjen në të njëjtin drejtim të mësymjes armike duke kaluar në Kurvelesh, ku grumbullimi i shumë forcave partizane do të sillte pasoja të padëshirueshme.

Divizioni i 1-rë Malor gjerman mundi të pushtonte Përmetin më 11 qershor. Të nesërmen ai vazhdoi operacionin në Zagori e Pogon. Brigada VIII që ndodhej në këtë zonë manovroi me mjeshtëri duke e mashtruar armikun.

Ndërkaq, grupe të tjera luftimi të Vermahtit zhvillonin veprime në zonën Vlorë-Sarandë-Gjirokastër-Tepelenë, për të përmbledhur forcat partizane të kësaj zone në Kurvelesh.

Forcat e Brigadës VI, të Brigadës XII e të Zonës I Operative me kundërveprime të gjalla nuk e kishin lejuar

---

1) Është fjala për luftimet midis Ushtrisë së Kuqe dhe ushtrisë gjermane pranë Harkovit, në maj 1942, ku kishte marrë pjesë edhe Divizioni i 1-rë Malor gjerman.

armikun të arrinte këtë pikësynim. Në një nga këto luftime, në Bregdet, u vra, më 8 qershor, Zaho Koka, komisar batalioni në Brigadën VI.

Por më 15 qershor, komanda gjermane hodhi në mësymje drejt Kurveleshit nga Saranda, nga Bregdeti, nga Vlora, nga Tepelena e nga Gjirokastra rreth 30 mijë ushtarë, më shumë se në çdo zonë tjetër gjatë atij operacioni.

Kudo armiqtë u pritën me zjarr, sidomos në Shënvasi, në Tatzat, e në Borsh, në Mashkullorë e Plesat, në Grykën e Bënçës, në Grykën e Salarisë e në Mesaplik. Më 19 qershor rrethi ku vepronin forcat partizane në Kurvelesh qe ngushtuar shumë. Për to u krijua një gjendje shumë e rrezikshme. Nuk kishte asnjë vijë fronti të caktuar. Vetëm guximi dhe heroizmi i partizanëve, shembulli i komunistëve, zgjuarsia dhe aftësia e komandantëve e komisarëve siguruan një manovrim të shkathët në zonën e shkelur prej armikut, ruajtjen e forcave të gjalla dhe gatishmërinë luftarake të reparteve. Me goditje të befasishme në shpinë e në krahë, luftëtarët e UNÇSh i shkaktuan armikut dëme të mëdha dhe e detyruan atë më në fund të tërhiqej.

Në këtë mënyrë mësymja e përgjithshme e armikut, sikurse ajo e dimrit 1943-1944, dështoi plotësisht. Komanda gjermane pranonte se s'kishte mundur të arrinte objektivin e ngarkuar, shkatërrimin e Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare, s'kishte mundur kështu të shmangte rrezikun që përbënte kjo ushtri për Vermahtin. Në këto rrethana, ajo e quajti të domosdoshme të ndërmerrte dy operacione plotësuese rrufe: njërin në zonën që përfshihet midis Vjosës e Drinosit dhe tjetrin në zonën që përfshihet midis Vjosës e Beratit. Edhe vetë komanda e operacionit s'ishte e bindur për arritje pozitive të këtyre operacioneve; më tepër ajo i ndërmori ato për të përligjur dështimin përpara komandës së vet eprore. Për këtë operacion u caktuan pak ditë, (për të parin 4 ditë) (25-28 qershor), për të dytin tri ditë (29 qershor — 1 korrik). Kjo kohë s'arrinte as për të përshkuar më këmbë itinerarin që përcaktonin urdhrat përkatëse të operacionit, jo më për të luftuar me partizanët, për të zbatuar detyrën e posaçme të djegies nëpër fshatra të shtëpive që kishin mbetur pa u rrënuar gjatë operacionit kryesor e për të rrëmbyer bagëtinë e fshatarëve të shpërndarë maleve e pyjeve. Ishte plotësisht e natyrshme që edhe operacionet plotësuese të pësonin të njëjtin fat, madje edhe më keq se operacioni kryesor.

Për dështimin e mësymjes së përgjithshme të qershorit 1944, komanda gjermane e Juglindjes ngarkoi me faj kryesisht komandantin e Korpusit XXI dhe e shkarkoi atë

nga ky funksion. Ndërkaq komanda e përgjithshme e operacionit i vlerësonte luftimet gjatë asaj mësymjeje si «një luftë e veçantë, e cila, përsa u përket sakrificave shumë të mëdha, mund të krahasohet me të njëjtat merita të luftës në frontin e ri të Perëndimit dhe në frontin e sprovuar të Lindjes».

**Kundërmësymja e forcave partizane**

Gjatë zhvillimit të mësymjes armike të qershorit Komandanti i Përgjithshëm i UNÇSh Enver Hoxha dhe Shtabi i Përgjithshëm ndiqnin me kujdes lëvizjet dhe qëllimet e armikut, mbanin lidhje të ngushta me komandat e brigadave e të divizioneve dhe u jepnin atyre vazhdimisht urdhra e udhëzime për t'i goditur pandërprerje agresorët, për të manovruar me shkathtësi që t'iu shmangeshin grackave të armikut dhe ta dëmtonin atë sa më rëndë.

Në kohën që operacioni i armikut vazhdonte akoma në qarkun e Gjirokastrës e të Vlorës, më 14 qershor Komandanti i Përgjithshëm lëshoi një urdhër dite drejtuar gjithë forcave të Ushtrisë Nacionalçlirimtare për t'u hedhur në kundërmësymje. «Goditni pa mëshirë shtabet dhe forcat e gjalla të armikut, — thuhej në këtë urdhër dite, — shkatërroni prapavijat e tyre, dhe u ndaloni furnizimin, shkatërroni komunikacionet dhe urat, digjni kazermat e depot e tyre dhe i ndiqni këmba-këmbës gjer në shfarosjen e tyre të plotë. Mos i lini asnjë minutë të pushojnë, të rigrumbullohen, sulmi i juaj i rrufeshëm duhet të ndalet brenda në qytete, të cilat i çlironi njëherë e përgjithmonë!

«Nga dështimi i ofensivës së dytë të armikut dhe nga kundërofensiva jonë e rreptë varet shpejtimi i çlirimit të popullit tonë».[1]

I pari që kaloi në kundërmësymje ishte Divizioni I Sulmues: Brigadat I dhe IV prej Oparit në drejtim të Mokrës, Vërçës e Shpatit; Brigada V nga Tomorica në drejtim të Sulovës e të Shpatit. Në të gjitha drejtimet luftëtarët e Divizionit përparuan me shpejtësi pa hasur ndonjë qëndresë serioze. Më 17 qershor u spastrua nga armiqtë gjithë Sulova dhe, pas dy ditësh, gjithë Vërça, Shpati e Mokra. Më 21 qershor partizanët sulmuan garnizonin armik brenda

---

1) *Dokumente kryesore të Shtabit të Përgjithshëm...*, vëll. I, Tiranë, 1970, f. 440.

në Pogradec. Në këtë kohë në qarkun e Korçës u krijua Brigada XV Sulmuese. Kjo brigadë, Brigada II dhe forcat partizane të qarkut të Korçës spastruan zonat e shkelura nga armiqtë dhe vazhduan goditjet kundër garnizoneve hitleriane të Bilishtit, Korçës, Ersekës si edhe gjatë vijave kryesore të komunikacionit.

Më 19 qershor u hodhën në kundërmësymje Brigada VII dhe batalionet e Qarkut të Beratit. Duke ndjekur armiqtë, brenda 2-3 ditëve ato çliruan krahinën e Shpiragut dhe Nahijen e Beratit.

Brigada VIII u hodh në kundërmësymje më 30 qershor dhe vetëm brenda një dite çliroi të gjitha rajonet përqark Gjirokastrës, hyri në Përmet dhe Libohovë dhe i goditi armiqtë brenda në qytetin e Gjirokastrës. Brigada VI, XII dhe grupet e Zonës I Operative, ditët e para të korrikut spastruan krahinat e Kurveleshit, Tepelenës, Mesaplikut, Bregdetit. Duke vazhduar kundërmësymjen, në korrik Brigada VI me një sulm të befasishëm asgjësoi krejt trupat gjermane dhe xhandarët në Dukaj të Tepelenës. Në këtë sulm, midis partizanëve të rënë, ishte edhe Mitro Xhani, zëvendëskomisar batalioni në Brigadën VI.

Në dështimin e mësymjes së përgjithshme armike ndikoi në një masë të rëndësishme lëvizja çlirimtare në qytetet e pushtuara. Aty u zhvillua, gjatë qershorit, një veprimtari e gjallë e revolucionare, ndonëse në gjithë qytetet e vendit, që në prag të mësymjes armiqtë kishin shpallur gjendjen e shtetrrethimit. Buletinet e «Zërit të popullit» e të «Luftës Nacionalçlirimtare», traktet e Partisë e të Frontit Nacionalçlirimtar, me gjithë masat e rrepta, shpërndaheshin rregullisht ndër masat e popullit, të cilat mësonin të vërtetën mbi rrjedhën e operacionit armik e mbi gjendjen në përgjithësi. Celula e Partisë, organizatat e BRASh e të BGASh, këshillat nacionalçlirimtarë mblidhnin ndihma në para, në ilaçe, e në veshmbathje për UNÇSh. Njësitet guerile i nxirrnin këto ndihma jashtë qytetit dhe ua çonin reparteve partizane. Njëkohësisht, ato vazhdonin aksionet luftarake brenda në qytete. Kjo veprimtari e dendur ilegale i detyronte fashistët gjermanë e tradhtarët të mbanin në qytete qindra ushtarë e të mos i hidhnin kundër UNÇSh. Duke qenë ilegale në qytetin e Gjirokastrës, në fillim të korrikut u kapën nga armiqtë dy vajzat trime komuniste Bule Naipi e Persefoni Kokdhima. Armiqtë i torturuan ato për vdekje por s'i thyen dot. Më në fund, më 17 korrik, ato i varën në sheshin kryesor të qytetit.

Një sasi forcash armike i kishin gozhduar sidomos Grupi partizan i Pezës dhe Aradha partizane në Malësinë e Gjakovës (Tropojës)

Në Pezë partizanët kryen gjatë qershorit aksione të rëndësishme në rrugën Tiranë-Ndroq-Durrës, Tiranë-Vlorë--Durrës dhe Durrës-Kavajë-Rrogozhinë. Në një luftim që ata zhvilluan me armiqtë në German afër Kavajës u vra Maliq Muçoja, komisar batalioni.

Në Malësinë e Gjakovës, më 26-29 qershor, armiqtë ndërmorën edhe një operacion të posaçëm, për shkatërrimin e reparteve partizane në këtë zonë, por s'ia arriti aspak qëllimit.

Në të njëjtën kohë u zhvilluan aksione kundër armiqve edhe nga njësitet partizane në rrethet e Tiranës, në rrethet e Shkodrës, në Dibër e në Mat.

E gjithë Shqipëria mori pjesë kështu në shkatërrimin e planeve të pushtuesve e tradhtarëve në mësymjen e dytë të përgjithshme.

Dështimi i Mësymjes së Përgjithshme të Qershorit ishte një dëshmi e re e forcës së pathyeshme të Luftës Nacionalçlirimtare të popullit shqiptar. Nga ky operacion UNÇSh doli më e fortë dhe më e madhe, populli doli më i vendosur për të vazhduar luftën gjer në fitore, me besim edhe më të thellë ndaj udhëheqjes së Partisë Komuniste të Shqipërisë dhe të qeverisë së tij popullore. Shumë nga armiqtë ishin të detyruar të pranonin të vërtetën e hidhur për ta: «Duhet ta kuptojmë se ne luftojmë sot me gjithë popullin dhe jo vetëm me komunistët e vendosur», — i raportonte qeverisë kuislinge prefekti i Beratit në muajin qershor.

Operacioni i Qershorit ishte orvatja e fundit në shkallë të përgjithshme, që bënë armiqtë për të shkatërruar Ushtrinë Nacionalçlirimtare Shqiptare.

## 2. MËSYMJA E PËRGJITHSHME E UNÇSH PËR ÇLIRIMIN E SHQIPËRISË

**Mësymja e Divizionit I Sulmues në Shqipërinë e Mesme e të Veriut**

Duke u mbështetur në vendimin e Kongresit I Antifashist të Përmetit për t'u dhënë grushtin e vdekjes pushtuesve gjermanë dhe reaksionit të brendshëm, Komandanti i Përgjithshëm i UNÇSh Enver Hoxha, më 1 qershor, lëshoi urdhrin e mësymjes së Divizionit I për çlirimin e Shqipërisë së Mesme e të Veriut.



MESYMJA E PERGJITHSHME E U.N.ÇL.SHQIPTARE (QERSHOR-SHTATOR 1944)
Goditje të UNÇSH (26 VI-15 VII 1944)
Goditje të UNÇSH (15 VII-3 IX 1944)
Goditje të UNÇSH (Shtator 1944
Qytete të çliruara gjatë periudhës (26 VI-30 IX 1944)
Kongresi i I i B R A SH Helmës (8-14 VIII 1944)
Herojt e Vigut (21 VIII 1944)
Garnizone armike të asgjësuara
Lëvizje të forcave armike
Tërheqja e trupave të komandës (angleze)
SHKODRA
TIRANA
DURRËSI
ELBASANI
BERATI
KORÇA
VLORA
GJIROKASTRA
PRIZRENI
DETI ADRIATIK
DETI JON

Planin për mësymjen e Ushtrisë Nacionalçlirimtare kundër forcave naziste gjermane dhe tradhtarëve në veri të Shkumbinit, Shtabi i Përgjithshëm e kishte hartuar qysh në prill 1944. Ky plan ishte pjesë përbërëse e planit të përgjithshëm për çlirimin e mbarë Shqipërisë.

Në bazë të këtij plani, në prill e në maj u morën të gjitha masat përgatitore që mësymja të përfundonte me sukses. Ndër këto masa ishin spastrimi nga armiqtë i krahinave të Mokrës, Polisit, Shpatit e Dumresë, zbulimi i vave të lumit Shkumbin dhe i përqendrimeve të forcave armike gjatë rrugës Qafë e Thanës-Peqin, në krahinat e Librazhdit, Çermenikës, Zaranikës, Kërrabës, Peqinit, Shëngjergjit, Matit, Martaneshit, puna sqaruese politike me luftëtarët e Brigadës I, IV e V, që do të përbënin Divizionin I Sulmues, i cili qe caktuar për të kaluar në mësymje përtej Shkumbinit.

Pikërisht në kohën kur Komandanti i Përgjithshëm dha urdhrin për këtë mësymje, pushtuesit gjermanë e tradhtarët filluan mësymjen e tyre të re të përgjithshme kundër UNÇSh. Forcat e Divizionit u angazhuan në luftime të ashpra në zonën Shpat-Sulovë-Mokër-Opar-Tomoricë. Por urdhri i Komandantit të Përgjithshëm të UNÇSh për mësymjen e Divizionit I Sulmues, edhe pas kësaj, mbetej gjithnjë në fuqi. Gjatë zhvillimit të luftimeve shoku Enver Hoxha e porosiste komandën e Divizionit: «Plani që ju është dërguar mbetet në fuqi dhe do ta zbatoni porsa të kini mundësi»[1].

Më 18 qershor, kur gjykohej se të tilla mundësi qenë krijuar, ai e urdhëroi atë që të mos humbiste kohë, por të merrte menjëherë masa për kalimin në mësymje të forcave në veri të Shkumbinit, pa pritur që të mbaronte operacioni armik në jug, duke kritikuar rreptë ngurrimet që qenë shfaqur në Shtabin e Divizionit I lidhur me këtë mësymje, duke i cilësuar ato si thyerje të disiplinës ushtarake e miopi politike. Frymëzues i këtyre lëkundjeve ishte M.Shehu, në atë kohë nënkomandant i Divizionit, i cili ishte kundër urdhrit të Komandantit të Përgjithshëm për kalimin e Divizionit në veri të Shkumbinit me shkasin e «vështirësive» dhe «rreziqeve» që paraqiteshin! Në të vërtetë, shpjegon shoku Enver Hoxha, «ky kundërshtim i M.Shehut nuk ishte diçka e rastit. Ai puqej me planin anglo-amerikan për të mos lejuar kalimin e formacioneve të UNÇSh nga Jugu në Shqipërinë e Mesme e të Veriut dhe me presionet e mëdha

1) *Dokumente të Shtabit të Përgjithshëm...*, vëll. I, Tiranë, 1970, f. 422.

që ushtroi komanda anglo-amerikane e Mesdheut mbi Komandën e Përgjithshme të Ushtrisë sonë për të ndërprerë kalimin e Divizionit në Veri, për të mos goditur forcat e Abaz Kupit, duke e quajtur këtë kalim e këtë zhvillim të vrullshëm të veprimeve tona luftarake si «ndërhyrje në planet e saj strategjike» Por Partia jonë dhe Shtabi i Përgjithshëm kishin planet e tyre strategjike për çlirimin sa më shpejt të gjithë Shqipërisë. Urdhri ynë i prerë për kalimin e menjëhershëm të Divizionit I në Veri bëri që të hidhej në erë edhe plani anglo-amerikan, edhe shërbimet e M.Shehut ndaj padronëve të vet»[1].

Në bazë të urdhrit të Komandantit të Përgjithshëm, më 25 e 26 qershor, Divizioni I i UNÇSh kaloi Shkumbinin duke marshuar drejt Shqipërisë së Mesme e të Veriut. Divizioni kishte marrë detyrë të godiste dhe të shkatërronte trupat gjermane, të prishte vijat e komunikacionit të tyre, të asgjësonte forcat e armatosura të reaksionit, të çlironte krahinat e Çermenikës e Zaranikës, rrethin e Tiranës, Matin e Dibrën, të rimëkëmbte e të forconte pushtetin popullor në krahinat që do të çliroheshin, të mobilizonte popullin në luftën e armatosur kundër pushtuesve e tradhtarëve.

Mësymja e Divizionit u bë në tri drejtime kryesore: Brigada IV dhe një pjesë e Brigadës I mësynin në krahun e djathtë me drejtim Mokër-Librazhd-Gollobordë; Brigada I në qendër me drejtim Polis-Çermenikë; Brigada V nga e majta me drejtim Sulovë-Kërrabë-Tiranë.

Në këtë kohë forcat kryesore të hitlerianëve dhe tradhtarëve ndodheshin në Jug të angazhuara në operacionin që ende nuk kishte marrë fund. Armiku, i kapur në befasi, nuk qe në gjendje t'i bënte ballë mësymjes. Që ditën e parë brigadat e Divizionit u futën në krahinat e Zaranikës, Çermenikës e Librazhdit dhe vazhduan marshimin pa u ndalur në drejtim të Tiranës, Matit e Dibrës. Deri më 3 korrik ato likuiduan një varg vatrash qëndrese të armikut në krahinat e Çermenikës e Zerqanit, në Qafën e Kërrabës e Priskës.

Duke vazhduar mësymjen, Brigada V ndeshi në kundërshtimin e armatosur të forcave të shumta zogiste, që ishin grumbulluar në rajonin e Qafës së Tujanit e të Shupalit, ku ndodhej shtabi i Abaz Kupit dhe një mision i madh ushtarak anglez pranë tij. Partizanët ishin të detyruar që kundërshtimit të bandave zogiste t'i përgjigjeshin me një kundërgoditje të fuqishme në Qafmollë e Derjan, në Qafën e Tujanit e në Shupal. Zogistët u shpartalluan krejt brenda 24 orëve. Në duart e forcave partizane mbeti plaçkë e ma-

1) Enver Hoxha. *Titistët*, Tiranë, 1982, f. 550-551.

dhe lufte (armatime, veshmbathje e ushqime), dërguar reaksionarëve me anë të ajrit nga Komanda Aleate e Mesdheut. Këtu u kapën dhe u përcollën në Shtabin e Përgjithshëm edhe disa oficerë anglezë. Kryetari i misionit anglez pranë Legalitetit, koloneli Maklin, mundi të largohej.

Pas fitores mbi zogistët në Shupal e në Qafën e Tujanit, Brigada V hyri në Mat nga ana perëndimore, kurse Brigada IV nga ana jugore. Me veprime të bashkërenduara ato çliruan Burrelin e Burgajetin dhe pjesën më të madhe të krahinës, duke shpartalluar forcat reaksionare zogiste të atyshme.

Ndërkohë, Brigada I spastroi nga armiqtë Gollobërdën dhe mbërriti në Zerqan. Batalioni partizan i Dibrës, duke shfrytëzuar situatën që krijoi zhvillimi ngadhnjimtar i mësymjes së Divizionit I, i sulmoi armiqtë dhe çliroi Shupenzën, Homeshin dhe vetë Peshkopinë.

Populli i Shqipërisë së Mesme e i qarkut të Dibrës u dha përkrahje të fuqishme luftëtarëve të UNÇSh dhe bashkë me ta u ngrit në luftë kundër skllavëruesve hitlerianë dhe tradhtarëve. Në mbledhje e mitingje dhe me anë letrash e mesazhesh ai shprehte mirënjohjen dhe besnikërinë ndaj Komitetit Antifashist Nacionalçlirimtar, UNÇSh dhe Partisë Komuniste Shqiptare. «Ne, këshillat nacionalçlirimtarë të komuneve të krahinës së Matit, i drejtojmë Komitetit Antifashist Nacionalçlirimtar përshëndetjet tona më të nxehta dhe shfaqim besimin tonë të patundur për udhëheqjen e zgjuar në këtë luftë... Garantojmë se, nën udhëheqjen e KANÇ, do të vazhdojmë luftën tonë kundër okupatorit dhe veglave të tij deri në shfarosjen e plotë të tyre...». Në brigadat e Divizionit I hynë mijëra vullnetarë të rinj nga krahinat e porsaçliruara, kurse njësitet partizane, që vepronin në zonat e pushtuara të Shqipërisë së Mesme e të Veriut, u rritën menjëherë në batalione dhe më vonë në brigada të UNÇSh. Ndërkaq, reaksionarët ankoheshin se katundet e këtyre krahinave «e tradhtuan parinë duke mos u bërë asnjë kundërshtim komunistëve».

Hitlerianët dhe tradhtarët në fillim kujtuan se forcat partizane që kaluan Shkumbinin ishin mbeturina të UNÇSh që kërkonin shpëtim në Veri (!), por shpejt u bindën se kishin të bënin me një mësymje të organizuar e të fuqishme të UNÇSh dhe dhanë alarmin për rrezikun që u kanosej. Për t'i bërë ballë rrezikut filluan të tërhiqnin me nxitim trupat e tyre nga Shqipëria e Jugut dhe t'i hidhnin në Veri kundër Divizionit I. Për këtë ata kryen njëri pas tjetrit dy operacione.

Nga 8-9 korriku 2-300 ushtarë gjermanë të nisur nga

Labinoti i Elbasanit, nga Librazhdi e nga Dibra e Madhe u drejtuan kundër Brigadës I në Gollobërdë e në rajonin e Zerqanit, por u thyen përballë sulmeve të partizanëve. Në një përpjekje të ashpër që u zhvillua me armiqtë në Çerenec mbeti i vrarë Tercilio Kardinali, komandanti i batalionit «Antonio Gramshi». Ndërkohë, bandat e krerëve tradhtarë dibranë morën Peshkopinë dhe me anë të një goditjeje, më 9 korrik, në Fushaliaj, i shkaktuan dëme të ndjeshme batalionit të Dibrës e një batalioni të Brigadës I. Midis 21 partizanëve të vrarë ishte edhe Myslim Shyri, komandant batalioni në Brigadë.

Më 13 korrik afro 5 mijë ushtarë gjermanë e disa mijë reaksionarë nisën një mësymje në shkallë të gjerë në formë bashkëqendrore nga pesë drejtime kundër Divizionit I në zonën Mat-Dibër.

Brigadat e Divizionit ishin të detyruara të luftonin në rrethim. Luftime shumë të ashpra u zhvilluan nga Brigada I në Peshkopi, nga Brigada IV në Homesh e Sofraçan, nga Brigada V në Qafën e Murrës dhe në Luginën e Matit. Pas një javë luftimesh u duk qartë se orvatja e pushtuesve gjermanë dhe e tradhtarëve për të shkatërruar Divizionin kishte dështuar krejt.

Forcat partizane, pas manovrimeve të shkathta, dolën nga rrethimi në krahë e në shpinë të armikut dhe u hodhën menjëherë në kundërmësymje. Më 21 korrik Brigada IV goditi në befasi grupimin armik në rajonin Zerqan-Strikçan dhe e shpartalloi. Duke vazhduar kundërmësymjen ajo prishi çerdhen e rëndësishme të armiqve në Fushaliaj. Më 27 korrik Brigada V shkatërroi një përqendrim të madh forcash armike në Sinë dhe spastroi gjithë zonën përreth. Në përpjekjen e Sinës ra dëshmore Nimete Progonati, partizania 14-vjeçare e kësaj Brigade. Më 29 korrik forca të Divizionit I Sulmues çliruan përgjithmonë Peshkopinë. Më 1 gusht Brigada I me Brigadën IV, së bashku me Brigadën I Maqedonase dhe me Brigadën I Kosovare sulmuan garnizonin hitlerian brenda në qytetin e Dibrës, duke dëmtuar rëndë pushtuesit gjermanë.

Në fillim të gushtit Brigada I hyri në Mat, duke e çliruar këtë radhë krejt krahinën, ndërsa Brigada IV me Brigadën V kishin çliruar plotësisht qarkun e Dibrës.

Dështimi i orvatjes së parë për të shkatërruar forcat e Divizionit I i tronditi thellë armiqtë, sidomos reaksionin e brendshëm. Ata vendosën të bëjnë edhe një përpjekje tjetër për ta asgjësuar atë. Për këtë qëllim u mblodhën dhe riorganizuan shpejt e shpejt mbeturinat e Abaz Kupit e të bajraktarëve të Dibrës. Kapidani i Mirditës Gjon Marka

Gjoni vuri në dispozicion forcat e tij. U sollën grupe xhandarësh nga qytete të ndryshme. U grumbulluan kështu rreth 10000 hitlerianë e mercenarë. Të gjithë këta u vunë nën komandën e gjeneralit SS Fictum.

Operacioni i ri armik kundër Divizionit I filloi më 18 gusht. Forcat partizane u ndodhën përsëri të rrethuara. Por këtë radhë armiqtë nuk qenë në gjendje të depërtonin më në zonat e çliruara të Shqipërisë së Mesme e të Veriut. Vetëm pas pak ditë luftimesh nisma e veprimeve kaloi në duart e Divizionit I, i cili u hodh në kundërmësymje.

Brigada V shpartalloi grupimin e hitlerianëve e të mercenarëve në malin e Korabit e në rajonin e Maqellarës dhe, duke e ndjekur armikun, çliroi përgjithmonë, më 2 shtator, qytetin e Dibrës. Komandanti gjerman i këtyre forcave, i akuzuar si përgjegjës i disfatës, vrau veten.

Brigada I i theu forcat e pushtuesve dhe mercenarëve në Mat dhe i ndoqi ato të shpartalluara deri në Mirditë. Pas kësaj ajo mori drejtimin e Tiranës. Më 8 shtator forcat e kësaj brigade rrethuan dhe asgjësuan garnizonin gjerman të Krujës. Në këtë luftim u vra Mustafa Kaçaçi, komisar i batalionit të Matit.

Brigada IV, pasi shkatërroi përqendrimin e fashistëve gjermanë dhe tradhtarëve në Lurë, duke ndjekur armiqtë e shpartalluar, hyri në Orosh dhe më 29 gusht u vuri zjarrin kullave të «Kapidanit» të Mirditës, Gjon Marka Gjonit.

Ndërkohë, më 21 gusht 300 e ca tradhtarë kishin rrethuar në Vig të Mirditës pesë luftëtarë ilegalë: Ndoc Mazin, Naim Gjylbegun, Ndoc Dedën, Ahmet Haxhinë dhe Hydajet Lezhën. Heronjtë partizanë nuk u dorëzuan, por luftuan me trimëri deri sa vdiqën të gjithë, duke mbajtur lart flamurin e Luftës Nacionalçlirimtare. Në çastin e fundit të jetës ata i shkruan këtë letër Komitetit Qarkor të Partisë në Shkodër: «Të dashur shokë! Jemi rrethue dhe po presim në çdo çast të na përshkojnë plumbat e tradhtarëve, por na kemi da ma mirë me dhanë jetën si me le, se sa me tradhtue luftën që kemi nisë. Një herë thamë: Ja vdekje, ja liri! Pra, shokë, ju do të ndjekni punën tonë prej ku po e lamë na me guxim të pathyeshëm, Shokë, prej maleve të Mirditës, ku asht çerdhja e tradhtarëve, iu çojmë përshëndetjet tona tue brohoritë të gjithë njizani: «Vdekje fashizmit — Liri popullit».

Trimëria dhe sakrifica e këtyre partizanëve pati jehonë të madhe në malësitë e Veriut dhe ishte shprehje e besimit të patundur në fitoren e Luftës Nacionalçlirimtare.

Me fillimin e veprimeve të Divizionit I Sulmues në

Veri kishte nisur mësymja e përgjithshme e UNÇSh për çlirimin e plotë të atdheut.

**Mësymja e njësive të UNÇSh në zona të tjera të vendit**

Pas krijimit më 4 gusht të Divizionit II Sulmues, Komandanti i Përgjithshëm i UNÇSh lëshoi urdhrin për formimin e Korparmatës I në të cilën u përfshinë Divizioni I dhe II Sulmues, gjithë batalionet e qarkut të Elbasanit e të Dibrës, si dhe batalionet «Dajti», «Krujë-Ishëm», batalioni i Matit dhe batalioni «Perlat Rexhepi» i Shkodrës. Komisar politik i Korparmatës u emërua Hysni Kapo.

Menjëherë, Divizioni II Sulmues (në fillim përbëhej prej Brigadës III, VI e XVIII, nështator Brigada III dhe Brigada XVIII u zëvendësuan me Brigadat VII dhe XXII) mori urdhër të vepronte në Shqipërinë e Mesme dhe të Veriut. Brigada III kishte kaluar Shkumbinin që më 19 korrik. Ajo kreu një varg veprimesh sulmuese në afërsi të Elbasanit dhe doli në zonën e Tiranës. Së bashku me batalionin «Dajti», nga fundi i korrikut dhe në muajin gusht zhvilloi luftime kundër forcave gjermane dhe xhandaro-ballistëve në Mushqeta, Farkë, Mullet, Zall-Herr, në postblloqet dhe brenda në qytetin e Tiranës. Brigada VI kaloi Shkumbinin më 28 gusht dhe, pas disa sulmeve kundër armiqve në Elbasan e në afërsi të Tiranës, u ngarkua me detyrë të spastronte zonën e Mirditës. Brigada XVIII, fill pas krijimit të saj, veproi në rajonin e Dibrës e të Kërçovës. Pasi u shkëput nga Divizioni II, kaloi për veprim në rajonin e Kukësit.

Krahas me veprimet e Divizionit I e II në Shqipërinë e Mesme dhe të Veriut, në Shqipërinë e Jugut ishin në mësymje njësitë e tjera të UNÇSh.

Forcat e Brigadës VII në bashkëveprim me Grupin III të Zonës I Operative brenda një jave likuiduan bandat balliste në Myzeqe dhe më 26 gusht goditën trupat gjermane e tradhtare në afërsi të Fierit e të Lushnjës. Më 7 shtator Brigada VII bashkë me forcat partizane të qarkut të Beratit filloi sulmin për marrjen e këtij qyteti, i cili u çlirua përgjithmonë më 13 shtator. Një muaj më pas në Beratin e lirë u vendos kryesia e Komitetit Antifashist Nacionalçlirimtar, qeveria revolucionare dhe Komiteti Qendror i Partisë Komuniste të Shqipërisë.

Brigada XII dhe forcat partizane të Kurveleshit dhe të Bregdetit, nga fundi i korrikut dhe gjatë gushtit, kryen

një varg goditjesh në rrugën Vlorë-Sarandë, sidomos në Spile dhe në afërsitë e qytetit të Vlorës, duke i shkaktuar dëme të ndjeshme armikut. Ndërkaq, Brigada VIII dhe forca të Grupit IV të Zonës I Operative, pas dy ditë luftimesh të ashpra, çliruan Konispolin. Brigada XIV bashkë me forca partizane të Zonës I Operative më 18 shtator çliroi përgjithmonë qytetin e Gjirokastrës. Brigada II e XV dhe forcat partizane të qarkut pas një varg sulmesh në zonën e Korçës spastruan nga armiqtë Devollin dhe më 30 gusht çliruan përgjithmonë Pogradecin.

**Shpartallimi i reaksionit të brendshëm**

Mësymja vendimtare e Ushtrisë Nacionalçlirimtare e ndryshoi rrënjësisht gjendjen në Shqipëri. Në shtator ishin çliruar përgjithmonë tri të katërtat e Shqipërisë, duke përfshirë edhe gjashtë qytete.

Ushtria Nacionalçlirimtare Shqiptare ishte bërë tani përfundimisht një ushtri e rregullt popullore e shtetit të ri shqiptar. Në radhët e saj luftonin lart nga 70 000 luftëtarë, të organizuar në korparmata, divizione e brigada. Ndërmjet partizanëve kishte 6 000 gra. Përmbi 80 për qind e efektivit përbëhej nga të rinj. Rreth 90 për qind e ushtrisë përbëhej nga fshatarë.

Në këtë kohë organizatat tradhtare Balli Kombëtar e Legaliteti dhe forcat e armatosura reaksionare ishin shpartalluar krejt. Në qarqet e Gjirokastrës, Vlorës, Korçës, Beratit, Elbasanit, Tiranës, Durrësit, Dibrës dhe Kukësit nuk ekzistonin më forca të armatosura të organizuara të tradhtarëve. Mbeturinat e bandave reaksionare po grumbulloheshin në krahinat akoma të paçliruara të Tiranës, Shkodrës e Pukës rreth krerëve kryesorë tradhtarë dhe nën mbrojtjen e ushtrisë gjermane. Pushteti kukull i Tiranës qysh prej 16 qershorit, që kur u rrëzua qeveria kuislinge e Rexhep Mitrovicës, pothuajse nuk funksiononte. Krerët tradhtarë, duke parë se dëbimi i trupave gjermane nga Shqipëria ishte i pashmangshëm dhe fare i afërt, nuk guxonin të merrnin përsipër formimin e një qeverie tjetër tradhtare. Vetëm një muaj më vonë njëri nga udhëheqësit kryesorë zogistë, Fiqri Dine, sipas këshillave të oficerëve anglezë, formoi qeverinë kukull. Por edhe ky i fundit shumë shpejt u shtrëngua të hiqte dorë nga kjo barrë, për shkak se, siç e pohonte vetë, u tregua krejt i paaftë për të bindur popullin shqiptar të lëshonte armët dhe për të mbledhur forca që të shkatërronin Ushtrinë Nacionalçlirimtare. Vetë

tradhtarët kishin arritur në përfundimin se «95 për qind e popullit ishte me Partinë Komuniste».

Reaksioni i tmerruar ngrinte kujën. Në kryeartikullin e botuar në «Bashkimi i Kombit», më 9 gusht 1944, thuhej: «Ndodhemi në buzë të greminës. Dhe gremina e çelur si llamje përpara nesh është e tmerrshme, ka thellësi abisi. Jemi në buzë të saj dhe presim orë e çast të rrokullisemi brenda, të humbasim e të zhdukemi duke u përpirë prej thellësirave të frikshme».

**Ndërhyrja e hapur e reaksionit anglo-amerikan në Shqipëri**

Mësymja ngadhënjyese e UNÇSh në gjithë Shqipërinë dhe, sidomos, grushtet që morën forcat reaksionare të Legalitetit, tronditën rëndë jo vetëm pushtuesit gjermanë, por edhe komandën e trupave anglo-amerikane të Mesdheut.

Pasi reaksioni imperialist anglo-amerikan dështoi në përpjekjet e tij për ta detyruar UNÇSh të qëndronte e bllokuar në Shqipërinë e Jugut, kur brigadat e Divizionit I, pa marrë parasysh presionin dhe kërcënimet e misioneve ushtarake angleze e amerikane filluan mësymjen drejt Veriut, kryekomandanti i trupave aleate të Mesdheut, gjenerali M.Uillson, i drejtoi në korrik Komandantit të Përgjithshëm të UNÇSh një ultimatum, me anën e të cilit kërkohej që të ndaloheshin veprimet luftarake në Shqipërinë e Veriut dhe të mos goditej Abaz Kupi. Këto veprime luftarake të UNÇSh në Veri, Uillsoni i quante «ndërhyrje» në planet e tij strategjike dhe kërcënohej se do të priste çdo ndihmë për Lëvizjen Nacionalçlirimtare! Shoku Enver Hoxha, duke shprehur vullnetin e popullit kryengritës shqiptar, e hodhi poshtë ultimatumin e anglo-amerikanëve, e quajti atë një ndërhyrje të palejueshme, duke i dhënë përgjigje të prerë gjeneralit anglez: «Ta dijë mirë gjenerali dhe kushdo tjetër. . . se ne nuk e filluam luftën pse ishin aleatët në luftë, ne e filluam atë para se ata të hynin në luftë, bile pa ndihmën e tyre a të ndonjë tjetri. Ajo duhet të na jepet se është në interesin e aleatëve. Nëse ndihma e tyre kushtëzohet me qëndrimin tonë ndaj tradhtarëve, ne do ta vazhdojmë luftën ashtu siç e kemi nisur. . .»[1]. Komandanti i Përgjithshëm i UNÇSh e shtroi çështjen në Kryesinë e Këshillit Antifashist Nacionalçlirim-

1) Enver Hoxha. *Rreziku anglo-amerikan për Shqipërinë*, Tiranë, 1982, f. 258.

tar, i cili vendosi njëzëri që të kundërshtonte çdo ndërhyrje të komandës anglo-amerikane të Mesdheut. Përgjigjja e vendosur e Këshillit ishte: «Ne nuk pranojmë urdhra nga kurkush për të çliruar atdheun tonë nga pushtuesit e tradhtarët, Shqipëria është atdheu ynë dhe populli është zot i saj».[1] Në këtë mënyrë Divizioni I dhe gjithë UNÇSh, nën udhëheqjen e Partisë e të Komandantit të Përgjithshëm, shokut Enver Hoxha, vazhduan të zbatonin pa ngurim detyrën e ngarkuar nga KQ i PKSh dhe Kongresi i Përmetit.

Në këtë kohë oficerët anglezë, që ndodheshin pranë bajraktarëve të Veriut, sipas direktivave të marra nga Londra, bënë një orvatje të re për të formuar «në mal» një qeveri tradhtare shqiptare, si kundërveprim ndaj qeverisë së përkohshme revolucionare të krijuar në Përmet. Por mësymja e furishme e UNÇSh në Veri ua përmbysi planet imperialistëve dhe reaksionit.

Kur anglo-amerikanët panë se plani i tyre për të penguar kalimin e UNÇSh në Shqipërinë e Veriut dështoi, filluan të bënin presione të tjera, më të rrezikshme, duke kërkuar të zbarkonin në Shqipëri trupat e tyre. Por, «Partia jonë e kuptoi, — shkruan shoku Enver Hoxha, — se tentativat për zbarkim s'kishin qëllim të luftonin gjermanët në Shqipëri, pse këtë po e kryente me sukses Ushtria Nacionalçlirimtare Shqiptare, e cila ishte plotësisht e aftë të çlironte vendin pa ndihmën e forcave të armatosura të «miqve», por ta hidhnin Shqipërinë në kthetrat e tyre. Kjo nuk i lejoi ata dhe... i refuzoi e i shqelmoi propozimet e njëpasnjëshme për të zbarkuar trupa «aleate» në vendin tonë, ku, kur dhe si të donin»[2]. Ata kërkuan të hidhnin me anë të ajrit trupa në afërsi të Tiranës, në prag të çlirimit të saj. Me këtë synonin që tok me mbeturinat e reaksionit të hynin në Tiranë për arritjen e qëllimit të tyre kryesor: të mos lejonin fitoren e revolucionit popullor nën udhëheqjen e Partisë Komuniste. Por shoku Enver Hoxha ua preu shkurt anglo-amerikanëve: «Ne nuk e pranojmë propozimin tuaj, pse nuk ka asnjë arsye të parashutoni trupa këtu. Ju e shikoni me sytë tuaj ç'përpjesëtime ka marrë lufta jonë..., tani jemi hedhur në luftë frontale kundër nazistëve dhe bashkëpunëtorëve të tyre»[3].

Pas ca kohësh, ata kërkuan që trupa aleatë të zbarkonin në Himarë dhe, bashkë me forcat nacionalçlirimtare, të

---

1 Enver Hoxha. *Rreziku anglo-amerikan për Shqipërinë*, Tiranë, 1982, f. 265.

2) *Po aty*, f. 321.

3) *Po aty*, f. 325.

çlironin këtë qendër. Kjo kërkesë u pranua me kusht që, pasi të kryhej veprimi, trupat aleate të largoheshin menjëherë. Më 28 korrik komando angleze zbarkuan në Himarë (Spile), por pësuan disfatë nga gjermanët. Ato i shpëtoi nga asgjësimi vetëm ndërhyrja e Brigadës XII, e cila vazhdoi sulmin, likuidoi garnizonin hitlerian në Spile dhe çliroi Himarën.

Pas disfatës së Himarës, në muajin shtator, kryetari i misionit anglez në Shqipëri nënkolonel Palmeri i transmetoi Komandantit të Përgjithshëm të UNÇSh kërkesën e shtabit amerikan të Mesdheut për të sjellë një numër trupash speciale. Edhe kjo kërkesë u hodh poshtë.

Anglo-amerikanët do të propozonin, më në fund, edhe zbarkimin e komandove të tyre për veprim të përbashkët në çlirimin e Sarandës, propozim i cili u pranua me kushtin që, me të marrë fund veprimi, forcat aleate të largoheshin menjëherë nga territori shqiptar. Ata u përpoqën të mos e zbatonin këtë kusht duke u orvatur jo vetëm të mbanin trupat e tyre në Sarandë, por edhe t'i futnin ato në thellësi, në Delvinë e Gjirokastër. Mirëpo ndërhyrja e vendosur e Komandës së Përgjithshme bëri që të dështonte edhe kjo orvatje e tyre. «Qëllimet e zbarkimit, — thotë shoku Enver Hoxha, — dështuan njëri pas tjetrit përpara syrit vigjilent dhe vendosmërisë së Partisë sonë të lavdishme»[1].

Përveç ndërhyrjeve të këtij lloji, «aleatët» anglo-amerikanë arritën deri atje sa të vendosnin bashkëpunimin me gjermanët për të asgjësuar fitoret e popullit shqiptar. Agjentët e Gestapos Helmuth Maut dhe Viktor Pan, të cilët u kapën nga repartet e Ushtrisë Nacionalçlirimtare, treguan se komanda e Korpusit XXI gjerman, nëpërmjet majorit anglez Nill, kishte marrë propozimin që të bashkëpunonte me trupat britanike kundër partizanëve në rastin e zbarkimit të tyre në Shqipëri.

Imperialistët anglo-amerikanë vazhduan me të gjitha mënyrat ta sabotonin Lëvizjen Nacionalçlirimtare. Por në saje të qëndrimit të drejtë e të vendosur të KQ të Partisë Komuniste dhe në radhë të parë të Sekretarit të saj të Përgjithshëm dhe Komandantit të Përgjithshëm të UNÇSh Enver Hoxha të gjitha orvatjet e reaksionit anglo-amerikan për t'u përzier në punët e brendshme të Shqipërisë ishin dënuar të dështonin plotësisht.

---

1) Enver Hoxha. *Rreziku anglo-amerikan për Shqipërinë*, Tiranë, 1982, f. 333.

**Ardhja e misionit ushtarak sovjetik në Shqipëri**

Kongresi i Përmetit mori vendimin për t'i kërkuar qeverisë sovjetike të dërgonte pranë Shtabit të Përgjithshëm të UNÇSh një mision ushtarak, i cili do të njihej nga afër me luftën e popullit shqiptar kundër fashizmit.

Qeveria sovjetike e mori parasysh këtë kërkesë dhe dërgoi një mision ushtarak, të kryesuar nga një major, Ivanov, që arriti në Shqipëri dhe vendosi lidhjet me Shtabin e Përgjithshëm më 14 gusht 1944, në kohën kur në Helmës zhvillohej Kongresi I i Rinisë Antifashiste Shqiptare.

Në fjalimin e tij para këtij Kongresi kryetari i Misionit Ushtarak Sovjetik tha: «... Lufta juaj ka qenë një luftë e madhe. Me luftën tuaj kini dhënë një ndihmë të madhe, shumë të madhe. Dhe për këtë Ushtria e Kuqe dhe populli i Bashkimit Sovjetik ju thotë tri herë me radhë faleminderit. Popujt e Bashkimit Sovjetik dhe Ushtria e Kuqe ju përshëndet ju, popullin shqiptar, që shumë herë pa armë, pa bukë, pa këpucë, në kushte të vështira pa marrë parasysh pengesat natyrore, në male, u ndodhët përkrah ushtrisë dhe popullit sovjetik».

Partizanët e popullit shqiptar e pritën Ivanovin me gëzim e me të gjitha nderimet që i takonin një përfaqësuesi të Ushtrisë së Kuqe staliniane dhe e vlerësuan ardhjen e misionit ushtarak sovjetik si një ndihmë që i jepnin BRSS dhe vetë J.Stalini popullit shqiptar në luftën e tij çlirimtare. Mirëpo major Ivanovi nuk i përligji këto nderime. Ai nuk e dha ndihmën që priste Ushtria Nacionalçlirimtare dhe populli kryengritës shqiptar dhe ««e njohu» Shqipërinë dhe ne, luftëtarët e saj, — thotë shoku Enver Hoxha, — me atë dritë që ia përshkruante Stojniçi»[1].

**Rrënimi ekonomik i vendit**

Politika e skllavërimit ekonomik që zbatonin gjermanët në Shqipëri, dhe, nga ana tjetër, grabitjet e shkatërrimet e trupave hitleriane të pushtimit, sidomos gjatë operacionit, shkaktuan rrënimin e plotë ekonomik të vendit.

---

1) Enver Hoxha. *Titistët,* Tiranë, 1982, f. 131.

Velimir Stojniç, shef i misionit ushtarak jugosllav, ardhur në Shqipëri në gusht 1944. Ai ka zhvilluar këtu një veprimtari komplotiste, agjenturore, antishqiptare e kundërrevolucionare.

Shumica e tokës së punueshme kishte mbetur djerrë, pjesa më e madhe e të mbjellave ishte prishur nga veprimet luftarake të armiqve. Pushtuesit dhe tradhtarët kishin grabitur nga fshatarët lart nga 800 000 kokë dhen e dhi, lart nga 50 000 gjedhë, afër 14 000 kuaj dhe shumë shpendë. Iventari bujqësor ishte shkatërruar. Në qershor 1944 pushtuesit kishin hedhur në erë portin e Durrësit, kurse në korrik edhe portet e Vlorës e të Shëngjinit. Ato pak miniera dhe ofiçina që ishin në prodhim, punonin vetëm për armikun. Për të mbajtur trupat e pushtimit, qeveria kuislinge i kishte dorëzuar komandës së lartë gjermane disa qindra milionë franga shqiptare.

Rrënimin ekonomik të vendit e ndihmoi edhe inflacioni. Pushtuesit gjermanë hodhën në tregun shqiptar, ashtu siç vepronin edhe në vende të tjera të Evropës, sasi të pakufizuara kartmonedhash. Buxheti i qeverisë kuislinge për ushtrimin financiar 1944-1945 u miratua me një deficit prej afër 51 milionë frangash. Në fakt, i gjithë buxheti i qeverisë shpenzohej për mbajtjen e forcave të armatosura dhe për zhvillimin e operacioneve. Për të dalë nga kjo gjendje shumë e vështirë, më 3 korrik qeveria kuislinge e Tiranës shpalli ligjin mbi «emetimin e huasë së brendshme për rindërtimin e vendit dhe për mbrojtjen kombëtare», i cili parashikonte grabitjen zyrtare të 125 milionë frangave të tjera nga populli. Por kjo hua e brendshme grabitqare nuk mundi të realizohej për shkak të kundërshtimit që gjeti në masat dhe të fitoreve të Ushtrisë Nacionalçlirimtare.

Në vitin 1944 në Shqipëri jetesa ishte shtrenjtuar së tepërmi. Ndërsa në qershor 1943 çmimet e sendeve ushqimore (në krahasim me vitin 1939), ishin rritur 13,30 herë, pas një viti (1944) ato u rritën 20 herë.

Pasojat e këtij rrënimi ekonomik u ndien në gjithë Shqipërinë. Në një trakt të lëshuar nga organizata e partisë e Vlorës me titullin «Populli i Vlorës vuan, por s'përkulet», gjendja e krijuar nga reaksioni përshkruhej në këtë mënyrë: «Dyqanet plaçkiten e dërrmohen nga thundra e këtyre egërsirave, tregtarë e zanatçinj rrihen e masakrohen mu në mes të rrugës nga këta vandalë. Nuk ndihet gjë tjetër veçse britma e ulurima njerëzish që vuajnë nga kërbaçi e torturat, ulurima e të qara grash e çiliminjsh nëpër familjet, sepse egërsirat... u rrëmbejnë burrat e çnderojnë vajzat, u rrahin çiliminjtë dhe u grabitin edhe atë pak plaçkë e ushqim që u ka mbetur akoma. Tmerr e zi nga të gjitha anët, aq sa të shkon mendja të thuash se edhe në skëterrë nuk do të jetë më keq».

**Veprimtaria shoqërore ekonomike e organeve të pushtetit popullor**

Fitoret e mëdha ushtarake e politike, çlirimi i pjesës më të madhe të vendit, krijuan kushte për zgjerimin dhe përmirësimin e mëtejshëm të veprimtarisë së organeve të pushtetit revolucionar popullor.

Komiteti Antifashist Nacionalçlirimtar krahas detyrave për drejtimin e luftës së armatosur, kryente edhe funksionet e rimëkëmbjes e të zhvillimit të ekonomisë së vendit si dhe të organizimit të jetës kulturore. Në korrik ai u bëri thirrje gjithë inxhinierëve, teknikëve dhe specialistëve të ndryshëm të kalonin menjëherë në zonat e çliruara, të viheshin në dispozicion të këshillave nacionalçlirimtarë për të marrë pjesë aktive në rimëkëmbjen e Shqipërisë së re. Komiteti mori masa për organizimin e tregtisë, për rregullimin e pazareve, për eksportet e importet me shtetet fqinje. Në mënyrë të veçantë ai u kujdes për rindërtimin e shtëpive të djegura, të urave e të objekteve të shkatërruara nga armiqtë. Për këtë qëllim në të gjitha krahinat e çliruara u krijuan reparte të ndërtimit, të cilat iu përveshën menjëherë punës, nën drejtimin e këshillave lokalë. Njëkohësisht u dhanë udhëzime për të marrë në dorëzim dhe për të administruar të gjitha objektet me rëndësi ekonomike dhe materialet e ndërtimit në krahinat që çliroheshin (fabrika, punishte, miniera, spitale, kantiere ndërtimi, sharra, çimento, gëlqere, hekur etj). si dhe për të ngritur një varg punishtesh të vogla për përpunimin e lëkurës, për prodhim pëlhurash e shajaku, për qepje rrobash e këpucësh, për prodhimin e veglave bujqësore, sharra etj.

Qeveria e përkohshme demokratike nxori udhëzime të posaçme për organizimin e mbjelljeve të vjeshtës, për punimin e tokave dhe sigurimin e farës, për të ndihmuar familjet e dëshmorëve dhe ato pa krahë pune në punimin e tokave. Për këtë qëllim porositi që të ngriheshin «çetat e punës» në çdo fshat.

U mor vendimi të konfiskohej pasuria e tundshme dhe e patundshme e tradhtarëve. Sipas udhëzimeve të Komitetit Antifashist, toka, gjëja e gjallë dhe inventari bujqësor që u përkisnin tradhtarëve dhe shtetit, kalonin në duart e fshatarëve të varfër. Një nga masat me rëndësi të veçantë që mori Komiteti ishte regjistrimi i tokave dhe përgatitja e statistikës mbi sasinë e tokës së punueshme, mbi bagëtinë, mbi zotërimin e tyre, mbi numrin e fshatarëve pa tokë. Kjo masë ishte hapi i parë drejt përgatitjes së Reformës Agrare, e cila, sipas planit të qeverisë demokratike, duhej të kryhej menjëherë porsa të çlirohej vendi për të likuiduar mbeturinat e feudalizmit.

Përveç veprimtarisë me karakter ekonomik, Komiteti Antifashist Nacionalçlirimtar u kujdes edhe për hapjen e shkollave fillore dhe për organizimin e shtypit e të propagandës, për ngritjen e kurseve, për zhdukjen e analfabetizmit ndërmjet të rriturve, për ngritjen e klubeve e grupeve artistike-kulturore (kor, teatër). Në gusht ai mori vendim për thirrjen e Kongresit I Antifashist të arsimtarëve.

Në të gjitha anët e vendit këshillat nacionalçlirimtarë të qarqeve, të krahinave e të fshatrave morën masa konkrete për zbatimin e këtyre udhëzimeve dhe urdhëresave të Komitetit Antifashist. Në qytetet dhe krahinat e çliruara u organizuan tregjet, filluan nga prodhimi punishtet e ndryshme, sharrat, mullinjtë, etj., u krijuan çetat dhe batalionet e punës, të cilat iu përveshën ndërtimit të urave, rrugëve, shkollave e ndërtesave të tjera publike të shkatërruara; u organizuan konferenca lokale arsimtarësh dhe u çelën shkolla fillore. Këshillat i kushtuan një vëmendje të veçantë kryerjes së punëve bujqësore, mbledhjes së bereqetit e të prodhimeve të tjera bujqësore e blegtorale, si dhe përgatitjeve për mbjelljet e të lashtave. Në shumicën më të madhe të qyteteve dhe krahinave të Shqipërisë nuk ekzistonte pushtet tjetër politik përveç pushtetit të këshillave nacionalçlirimtarë.

Veprimtaria e Komitetit Antifashist dhe e këshillave nacionalçlirimtarë kishte përkrahjen aktive të masave të gjera popullore.

## 3. LETËRSIA REVOLUCIONARE

**Publicistika**

Nevoja e sqarimit dhe e mobilizimit politik të masave, popullarizimi i Luftës Nacionalçlirimtare, puna e vazhdueshme për ngritjen ideologjike të kuadrove me anë të përhapjes së literaturës marksiste-leniniste, lufta për demaskimin e pushtuesve fashistë dhe të agjentëve të tyre vendas përcaktuan zhvillimin e shtypit ilegal dhe të letërsisë politike e publicistike. Veprat e para të shtypit të luftës ishin traktet, proklamatat dhe thirrjet e Komitetit Qendror dhe të komiteteve qarkore të Partisë Komuniste të Shqipërisë.

Në sqarimin dhe përhapjen e vijës së drejtë politike

të Partisë si dhe në mobilizimin e popullit në luftën çlirimtare, luajti një rol të madh «Zëri i popullit».

Veç këtij organi kryesor, KQ i PKSh dhe komitetet qarkore botonin edhe «Buletinin e Zërit të popullit», në fillim dy-tri herë në javë dhe pastaj, që prej fillimit të vitit 1943, çdo ditë.

«Zërin e popullit» e drejtonte vetë Sekretari i Përgjithshëm i PKSh, Enver Hoxha. Në kryeartikullin e numrit të parë, të shkruar nga shoku Enver Hoxha, organi qendror i Partisë Komuniste Shqiptare i vinte vetes detyrë të bashkonte të gjithë popullin shqiptar rreth këtij organi, të bashkonte çdo gjë që ishte *«e ndershme dhe antifashiste, pa* marrë parasysh *besimet, grupet politike, korentet e ndryshme», «për një Shqipëri indipendente, të lirë e demokratike»*[1].

«Zëri i popullit» shërbente si një armë e fuqishme në duart e komunistëve, të cilët e përhapnin atë në çdo kënd të Shqipërisë. Fjalën e Partisë e dëgjonin dhe e lexonin me interesim të madh kudo në fabrika, miniera, kantiere ndërtimi, në repartet partizane, në shtëpitë e njerëzve të popullit dhe në kasollet e fshatarëve. Ai depërtonte edhe në radhët e njerëzve të gënjyer nga armiku.

«Zëri i popullit» u bë gazeta më e dashur dhe më e kërkuar e masave popullore, të cilat kishin bindje se vetëm kjo gazetë mbronte interesat jetësore të Shqipërisë, trajtonte hallet e popullit. Për këto mund të shkruajë e «t'i qendisë», — si thuhet në një kryeartikull të kësaj gazete, — vetëm një pendë që ngjyhet me bojën e gjakut të atyre që vdesin për atdhe, ideale që mbijnë vetëm në truallin e kreshnikëve, që duan të rrojnë pa fashizëm, pa skllavëri»[2].

Organet e tjera kryesore të shtypit ilegal që dhanë një kontribut të shquar në mobilizimin e masave të gjera popullore në luftën çlirimtare, ishin «Kushtrimi i Lirisë», organ i Rinisë Popullore Antifashiste Shqiptare, numri i parë i të cilit doli në gusht 1942 dhe vazhdoi botimin me këtë emër deri në fund të vitit 1944; «Bashkimi», organ i Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar, i cili filloi botimin në mars të vitit 1943; «Gruaja shqiptare», organ i Bashkimit të Grave Antifashiste Shqiptare, që filloi botimin në korrik 1943; «Buletini i Luftës Nacionalçlirimtare», që e filloi botimin prej marsit të vitit 1944. Veç këtyre, në qarqet kryesore të vendit botoheshin komunikata të përditshme. Gjithashtu, në repartet e Ushtrisë Nacionalçlirimtare botoheshin një varg organesh shtypi, si revistat e brigadave e të divizioneve dhe «gazetat e xhepit» të batalioneve.

---

1) Enver Hoxha. *Vepra*, vëll. 1, f. 43, 44.

2) «Zëri i popullit», nr. 19, gusht 1943.

Publicistika e këtyre viteve trajtoi në një gjuhë të gjallë dhe prekëse, të pasur në shprehje e figura, problemet politike të kohës. Artikujt, komentet, fejtonet, pamfletet dhe kronikat e luftës, që botoheshin në organet e shtypit ilegal, bënë një punë të madhe midis masave të popullit shqiptar në luftën për çlirim, për propagandimin e vijës e të veprimtarisë së PKSh, të platformës së Frontit Nacionalçlirimtar, të luftës çlirimtare kundër pushtuesve e tradhtarëve, për demaskimin e planeve fashiste, për popullarizimin e Bashkimit Sovjetik dhe të luftës çlirimtare të popujve të tjerë.

**Letërsia artistike e politike**

Gjatë pushtimit fashist, nën ndikimin e drejtpërdrejtë të luftës që bënin masat popullore dhe nën udhëheqjen e Partisë Komuniste, filloi të lindte një letërsi artistike e politike me cilësi krejtësisht të reja.

Përfaqësuesit e krahut reaksionar të letërsisë shqipe, pas 7 prillit 1939, ishin bërë përkrahës të hapur të fashizmit. Një pjesë tjetër e letrarëve që edhe më parë s'kishin qëndruar afër popullit, gjatë pushtimit fashist botuan në organet e kohës një varg shkrimesh me karakter «asnjanës», «apolitik». Për këta shkrimtarë ishte e huaj lufta që kishte nisur populli për çlirimin e vet nga pushtuesit fashistë. Shkrimet e tyre dalloheshin nga individualizmi, fryma e mosbesimit për të ardhmen, sentimentalizmi, kundrimi pasiv i jetës dhe largimi prej saj. Pas kapitullimit të Italisë fashiste, pushtuesit gjermanë krijuan ose nxitën organe të tjera kulturore letrare në vend të atyre që botoheshin gjatë pushtimit italian. Këto organe, gjoja apolitike, si «Revista letrare», «Fryma», «Kritika», kishin për qëllim të largonin vëmendjen e masave nga problemet e luftës revolucionare dhe të përhapnin pikëpamje dhe ide reaksionare në letërsi e kulturë.

Në luftë me letërsinë e vjetër, bartëse e ideologjisë reaksionare, lindi dhe u zhvillua letërsia e re revolucionare. Në anën e popullit ishin ata shkrimtarë të cilët me Migjenin në krye, në periudhën e regjimit të Zogut përbënin grupin e letrarëve përparimtarë dhe shprehnin pakënaqësinë dhe revoltën e masave punonjëse kundër shtypjes e shfrytëzimit. Me ata u bashkuan një varg shkrimtarësh më të rinj, që filluan veprimtarinë e tyre në vitet e luftës.

Një vend veçanërisht të rëndësishëm filloi të zinte në letërsinë e re shqipe poezia popullore, e cila vinte nga gjiri

i masave dhe ishte vepër e autorëve jo profesionistë, që mbetën shpeshherë anonimë. Në krijimtarinë e këtyre poetëve u pasqyruan dashuria e madhe e njerëzve të thjeshtë ndaj atdheut të robëruar dhe shpresat e tyre për një jetë më të mirë, tingëlloi fuqishëm thirrja për luftë kundër pushtuesve dhe u thurrej lavdi heronjve partizanë të luftës.

Shumë të dashura për popullin gjatë viteve të luftës ishin këngët revolucionare, vjershat patriotike, himnet dhe marshet partizane. Ato janë dokumentet e para poetike të Luftës Nacionalçlirimtare të popullit shqiptar. Në to pasqyrohet atmosfera patriotike revolucionare e demonstratave dhe romantika e luftës popullore partizane.

Vepra letrare që u bë më popullore gjatë Luftës Nacionalçlirimtare është «Epopeja e Ballit Kombëtar» e Shefqet Musarait me pseudonimin «Buburicka». Në këtë pamflet poetik ku personazh negativ është Balli Kombëtar çirrej me forcë maska pseudopatriotike e kësaj organizate tradhtare.

Me pjesëmarrjen në luftë dhe me vepra artistike dhanë kontributin e tyre edhe mjaft piktorë, skulptorë e kompozitorë.

Një vend të rëndësishëm në letërsinë politike shqipe të periudhës së Luftës Nacionalçlirimtare zë përkthimi i një vargu veprash të letërsisë marksiste-leniniste dhe botimi i fjalimeve e raporteve të udhëheqësve të Luftës Nacionalçlirimtare. Nën kujdesin e KQ të PKSh u shtypën në gjuhën shqipe veprat e Marksit dhe Engelsit si: «Manifesti i Partisë Komuniste», pjesë nga «Kapitali» etj, vepra të Leninit si: «Fshatarëve të varfër», «Letra nga larg» etj., vepra të Stalinit si «Bazat e Leninizmit» etj., kursi i shkurtër i Historisë të PK (b) të BRSS. Në broshura të veçanta u shtypën materiale të Kongresit I Antifashist Nacionalçlirimtar, të Mbledhjes II të Këshillit Antifashist etj.

Një kujdes të veçantë i kushtoi Partia gjatë luftës krijimit të bazës tekniko-tipografike, pa të cilën nuk mund të përhapeshin idetë e revolucionit popullor. Me aksione luftarake iu rrëmbyen armikut makina shkrimi, shaptilografe si edhe shtypshkronja të tëra, dhe u krijuan në qytete e në shumë krahina baza teknike të shtypit ilegal.

## 4. ÇLIRIMI I PLOTË I SHQIPËRISË

**Gjendja e jashtme dhe e brendshme në pragun e çlirimit**

Sukseset e mëdha të luftës çlirimtare të popullit shqiptar në pranverën dhe verën e vitit 1944 ishin të lidhura ngushtë me fitoret e forcave antifashiste në frontet e Luftës së Dytë Botërore, sidomos në frontin sovjeto-gjerman. Në tetor Ushtria e Kuqe kishte çliruar gjithë territorin e BRSS, Rumanisë, Bullgarisë, pjesën më të madhe të Polonisë, një pjesë të Çekosllovakisë. Më 20 tetor, trupa të Ushtrisë së Kuqe dhe Ushtria Nacionalçlirimtare Jugosllave çliruan Beogradin. Si rrjedhim i këtyre fitoreve historike të Bashkimit Sovjetik, të gjithë satelitët u shkëputën nga Gjermania hitleriane, e cila tani mbeti pa aleatë. Rumania e Bullgaria i shpallën luftë Gjermanisë, duke u radhitur në bllokun e vendeve antifashiste. Pas hapjes së Frontit të Dytë në qershor 1944, ushtria gjermane ishte e detyruar të luftonte midis dy zjarresh. Fashistët gjermanë po tërhiqeshin në mënyrë të çrregullt nga të gjitha frontet. Për t'i shpëtuar rrethimit, komanda gjermane ishte e shtrënguar të bënte me të shpejtë tërheqjen e trupave të veta nga Greqia, Shqipëria, Maqedonia, për t'i hedhur në frontin kryesor të luftës.

Vrulli i madh i Luftës Nacionalçlirimtare në Shqipëri, në të cilin ndikonin edhe fitoret e Ushtrisë së Kuqe, kishte krijuar kushtet për dëbimin e pushtuesve nga gjithë toka shqiptare dhe për shkatërrimin e plotë të kundërrevolucionit.

Duke vazhduar mësymjen e vet të përgjithshme, që kishte filluar qysh në qershor 1944, luftëtarët e UNÇSh në tetor çliruan krahina dhe qytete të tjera të vendit. Brigadat XIV e XII më 10 tetor çliruan Sarandën pas asgjësimit të garnizonit hitlerian. Në kohën, kur po merrnin fund luftimet, në Sarandë u fut këtu një «komando» angleze, që kishte zbarkuar gati 1 muaj më parë në Kakome. Komanda aleate e Mesdheut kërkoi që këto trupa të hynin në thellësi të tokës shqiptare. Por pas kundërshtimit të vendosur të Komandantit të Përgjithshëm UNÇSh, komanda anglo-amerikane u shtrëngua t'i tërhiqte trupat e veta nga toka shqiptare. Më 11 tetor u çlirua edhe Delvina nga Brigadat XIX dhe XIV. Tani gjithë qarku i Gjirokastrës ishte spastruar nga pushtuesit dhe bandat tradhtare. Brigada XII, duke ndjekur armiqtë, më 15 tetor çliroi Vlorën. Një

nënrepart i kësaj brigade më 22 tetor çliroi ishullin e Sazanit. Në të njëjtën kohë, u spastrua nga armiqtë krejt qarku i Beratit, pasi u çlirua Fieri (15 tetor) e Lushnja (18 tetor) nga forcat e Brigadës VIII, XVI e të Zonës I Operative dhe Kuçova (17 tetor) nga forcat e qarkut të Beratit. Në një pritë kundër një autokolone gjermane mbi rrugën Vlorë-Fier, në prag të çlirimit të qytetit të Fierit ra dëshmore Liri Gero, skuadërkomandante në Brigadën XVI. Disa ditë më vonë, repartet e Brigadave II, IX dhe XX çliruan, më 24 tetor, qytetin dhe gjithë qarkun e Korçës. Që nga kjo ditë asnjë qytet ose krahinë shqiptare në jug të Shkumbinit nuk ndodhej më në duart e armikut.

Dëme të mëdha iu shkaktuan armiqve në këtë kohë veçanërisht gjatë rrugës automobilistike Strugë-Elbasan-Tiranë, e cila përbënte njërin nga dy arteriet kryesore të lëvizjes së trupave gjermane në tërheqje nga Greqia dhe Maqedonia. Brigadat IV, XV, XX, XVII në shtator e tetor, kryen një varg sulmesh kundër autokolonave dhe postave gjermane në këtë rrugë duke e bërë atë varr për armiqtë. Vetëm në një aksion që kreu Brigada XV, më 24 shtator, në Xhyrë (midis Qukësit e Librazhdit) shkatërroi 70 e ca automjete. Në njërin nga veprimet e Brigadës XX në rajonin e Qafës së Thanës, më 14 tetor 1944, u vra partizania trime e kësaj brigade Qybra Sokoli.




Pamje nga çlirimi i qytetit të Korçës

Në veri të vendit njësitë e Korparmatës I të UNÇSh vazhdonin luftimet për çlirimin përfundimtar të Shqipërisë. Brigada V, pas çlirimit të Dibrës vazhdoi mësymjen drejt Lumës, çliroi Bicajn, dëboi gjermanët nga minierat e kromit të Suroit, spastroi krahinën e Hasit. Forca të Brigadës së bashku me batalionet «Perlat Rexhepi» e «Kosova» kryen dy goditje dërrmuese në rrugën Prizren-Kukës-Shkodër, arteri tjetër kryesor i komunikacionit gjerman në Shqipëri. Në goditjen e parë (më 5 shtator) afër Morinës u shkatërruan shumica e 75 automjeteve ushtarake armike dhe u kapën një sasi robërish. Në të dytën (më 16 shtator) u dogjën 40 makina të tjera. Në këtë luftim u vra Llambro Andoni, zëvendës komisar batalioni në Brigadë. Në luftimet me reaksionarët në Lumë ra dëshmor në luftë me një bandë mercenarësh, më 20 shtator, Hajdar Dushi[1]. Më 5 tetor Brigada V kaloi për të kryer veprime kundër pushtuesve gjermanë në Kosovë. Pas disa ditësh, më 20 tetor, kaloi në Kosovë edhe Brigada III e UNÇSh.

Ndërkaq, forcat e Divizionit II (Brigadat VI, VII, XXII) spastruan gjithë krahinën e Mirditës. Më 20 tetor ato likuiduan qëndresën e pushtuesve gjermanë dhe të mercenarëve në Gëziq e Shpal. Pas çlirimit të Mirditës Brigada VI dhe XXII hynë në krahinën e Pukës dhe të Nikaj Merturit, kurse Brigada VII në krahinën e Lezhës. Një varg sulmesh kundër autokolonave gjermane në rrugën Kukës-Prizren kryen Brigada XVIII dhe Brigada XXIV. Në tetor mbeteshin akoma në duart e armikut qytetet e Tiranës, Elbasanit, Durrësit, Kukësit dhe Shkodrës.

Në këtë gjendje mbeturinat e reaksionit të shpartalluar i kishin varur gjithë shpresat në zbarkimin e trupave anglo-amerikane në Shqipëri dhe në përkrahjen e tyre ushtarake. Në shtator, sipas këshillës së oficerëve anglo-amerikanë, krerët tradhtarë erdhën në marrëveshje për të krijuar një shtab të përbashkët dhe vendosën që mbeturinat e forcave të tyre t'i përqëndronin në afërsi të Durrësit e të Tiranës, për të qenë të gatshme të marshonin në këto qytete posa të zbarkonin trupat aleate. Kur forcat angleze zbarkuan

---

1) Hajdar Dushi kishte qenë sekretar i Komitetit Qarkor të PKSH për Durrësin. Në vjeshtë të vitit 1943, kur batalioni «Perlat Rexhepi» u dërgua nga Komiteti Qarkor dhe Shtabi i Përgjithshëm i UNÇSh në Plavë e Guci dhe në Malësinë e Gjakovës, me të shkoi dhe Hajdari për të punuar në Kosovë. Kur u vra kishte funksionin e përgjegjësit për agjitacionin e propagandën në Komitetin Krahinor të Partisë të Kosovës dhe kthehej nga Dibra, ku kishte shkuar me detyrë së bashku me një grup të vogël partizanësh kosovarë.

afër Sarandës dhe hynë aty pas çlirimit të qytetit nga UNÇSh, kundërrevolucionarët e pritën këtë me gëzim dhe përhapën lajmin në të katër anët. Duke kujtuar se tani kishte rënë ora e tyre, ata deklaronin: «Besohet se këto forca do të avancojnë drejt Shqipërisë së Mesme dhe nga Kruja... Shqipëria do të okupohet prej ushtrive angleze. Në Shqipëri dhe kudo që të hyjnë, ata nuk do të lejojnë komunizmin... Kjo do të thotë se rruga e jonë është në hulli të drejtë me politikën angleze. Prandaj si në ndenjshin gjermanët, si në ardhçin anglezët komunizmi do të shuhet». Këto fjalë ua drejtonte bajraktarëve në fillim të nëntorit «zëvendëskryekomandanti i forcave nacionaliste», ish-sekretar i Partisë fashiste Kol Bib Mirakaj.

Më 26 tetor regjenca dhe qeveria kuislinge shpallën botërisht se i jepnin fund çdo veprimtarie të tyre, duke parë se «vështirësitë arritën në një shkallë të pakalueshme». Ato nuk pranuan të tërhiqeshin bashkë me komandën e lartë të trupave gjermane, që ndodheshin në buzë të greminës, duke shpresuar në përkrahjen anglo-amerikane. Pas dështimit të ndërhyrjeve ushtarake e politike në Shqipëri të imperialistëve anglo-amerikanë, këtyre të fundit s'u mbeti gjë tjetër veçse t'i shpëtonin duke i tërhequr me anë të detit disa ndër krerët kryesorë të reaksionit, me qëllim që t'i përdornin në të ardhmen si vegla të tyre kundër pushtetit popullor në Shqipëri. Ata treguan një interesim të veçantë për Abaz Kupin. Komandanti i përgjithshëm i kishte dhënë urdhër kategorik Shtabit të Korparmatës I që të kapej ose të vritej Abaz Kupi, duke e quajtur këtë «një fitore»[1]. Për arritjen e këtij pikësynimi u organizuan disa aksione të posaçme, por pa sukses. Urdhërin e Komandantit të Përgjithshëm për të kapur ose vrarë Abaz Kupin e sabotoi Mehmet Shehu, duke i dhënë atij mundësi të shpëtojë, megjithëse anglo-amerikanët e vonuan tërheqjen e tradhtarit, me anë të detit, deri në fillim të nëntorit, me shpresë të një zbarkimi të trupave të tyre.

Ndërkaq, pushtuesit gjermanë, duke bërë tërheqjen e forcave të veta nga Shqipëria, shkatërronin e digjnin ç'të mundnin, ura, ndërtesa, ofiçina, banesa, objekte të ndryshme, masakronin popullsinë, grabitnin pasurinë etj. Në fund të tetorit hitlerianët, për raprezalje, i vunë zjarrin një lagjeje të kryeqytetit dhe pushkatuan 50 veta të mbajtur peng. Më 23 tetor në kampin e përqendrimit të Prishtinës shfarosën 104 patriotë shqiptarë të rrëmbyer nga burgu i Tiranës.

---

1) *Dokumente të Shtabit të Përgjithshëm...*, vëll. II, Tiranë, 1970, f. 24.

**Mbledhja e dytë e Komitetit Antifashist Nacionalçlirimtar**

Në kohën kur autoriteti i Komitetit Antifashist Nacionalçlirimtar ishte rritur shumë, kur ai ishte në të vërtetë e vetmja qeveri e ligjshme në Shqipëri, dhe kur çlirimi i vendit ishte çështje ditësh, masat e popullit kërkonin që ai të ndërrohej menjëherë në Qeveri Demokratike të Shqipërisë. Në këto rrethana Kryesia e Këshillit Antifashist Nacionalçlirimtar, më 17 shtator, vendosi thirrjen e Mbledhjes së Dytë të Këshillit Antifashist Nacionalçlirimtar, ku do të shqyrtohej kjo çështje.

Mbledhja e Dytë e KANÇ u mbajt në Berat më 20-23 tetor.

Më 22 tetor mbledhja vendosi njëzëri ndërrimin e Komitetit Antifashist Nacionalçlirimtar në *Qeveri Demokratike të Shqipërisë*. Kryetari i Qeverisë Demokratike u emërua gjeneralkolonel Enver Hoxha, i cili bëri betimin përpara përfaqësuesve të popullit. Në programin e saj, që u miratua nga mbledhja e KANÇ, Qeveria Demokratike i shtronte vetes si detyrë të vazhdonte më tej luftën për çlirimin e shpejtë e të plotë të vendit, të mbronte pavarësinë e shtetit shqiptar, të forconte pushtetin revolucionar të këshillave nacionalçlirimtarë, të siguronte dhe të mbronte të drejtat qytetare të shqiptarëve, të rishikonte dhe të prishte të gjitha marrëveshjet politike, ushtarake e ekonomike të përfunduara nga regjimi i Zogut që vinin në kundërshtim me interesat e popullit shqiptar, të vendoste lidhje e bashkëpunim të ngushtë me Bashkimin Sovjetik dhe me të gjithë pjesëmarrësit e koalicionit të madh antifashist. Qeveria merrte përsipër, pas çlirimit të vendit, të përgatiste zgjedhjet demokratike për Asamblenë Kushtetuese, e cila do të vendoste përfundimisht formën e qeverimit shtetëror dhe do të miratonte kushtetutën e shtetit të ri shqiptar.

Mbledhja e Beratit mori në shqyrtim dhe miratoi ligjet themelore për organizimin e pushtetit, siç ishin «Ligji mbi këshillat nacionalçlirimtarë të lokaliteteve, nënprefekturave dhe prefekturave» dhe «Ligji mbi zgjedhjet e këshillave nacionalçlirimtarë» që përbënin bazat ligjore për ndërtimin e ri shtetëror.

Në të dy nenet e para të ligjit mbi këshillat thuhej: «I tërë pushteti në Shqipëri përfaqësohet nga këshillat nacionalçlirimtarë të katundeve, qyteteve, nënprefekturave, prefekturave dhe nga Këshilli Antifashist Nacionalçlirimtar. . .» dhe «Baza e pushtetit të popullit në Shqipëri janë këshillat nacionalçlirimtarë, që lindën në zjarrin e Luftës Nacionalçlirimtare dhe u zhvilluan sipas nevojave historike

dhe të vullnetit të vetë popullit, si organe të pushtetit demokratik popullor»[1].

Si njësi administrative caktohej fshati, qyteti, lokaliteti, nënprefektura dhe prefektura.

Këshillat, sipas këtij ligji të ri, kishin detyrë të organizonin popullin në luftë kundër armikut në lidhje të ngushtë me Ushtrinë Nacionalçlirimtare, të siguronin ndihmën materiale për këtë ushtri, të kujdeseshin për mbajtjen e rendit publik, për sigurimin e popullsisë si dhe për mbrojtjen e ruajtjen e pronës shoqërore; të organizonin ekonominë e rindërtimin e vendit si dhe ndihmën reciproke në bujqësi; të kontrollonin buxhetin lokal dhe të administronin fondin nacionalçlirimtar; të kujdeseshin për ndërlidhjen dhe komunikacionet; të organizonin ushqimin e popullsisë dhe, në mënyrë të veçantë, për popullsinë e varfër, për familjet e partizanëve të vrarë dhe të viktimave të terrorit fashist, të kujdeseshin për edukimin e fëmijëve të të varfërve, për lartësimin dhe zhvillimin e përgjithshëm të popullit dhe veçanërisht për arsimin popullor dhe për shëndetin e popullsisë. Këshillat kishin për detyrë të siguronin mbrojtjen e të drejtave të qytetarëve në përputhje me karakterin demokratik të regjimit. Ligji u jepte këshillave të drejtën të vendosnin kontrollin shtetëror mbi sipërmarrjet ekonomike dhe tregtare që kishin rëndësi për furnizimin e ushtrisë dhe të popullsisë, të kontrollonin dhe të rregullonin çmimet, të ndalonin tregtinë e valutës etj.

Deri në mbledhjen e Beratit këshillat nacionalçlirimtarë kishin kryer njëkohësisht rolin e organeve të pushtetit shtetëror dhe rolin e organeve të Frontit Nacionalçlirimtar. Në mbledhjen e Beratit u vendos që këshillat nacionalçlirimtarë të kryenin vetëm funksionin e organeve të pushtetit shtetëror, ndërsa veprimtarinë politike me masat punonjëse do ta kryente organizata e Frontit Nacionalçlirimtar, me organizatat e tij të veçanta nën udhëheqjen e PKSh.

Një nga vendimet më të rëndësishme që mori Mbledhja e Dytë e KANÇ ishte miratimi i *«Deklaratës mbi të drejtat e qytetarëve»*. Ky dokument shpallte dhe u siguronte gjithë shtetasve shqiptarë: të drejta të barabarta përpara ligjit; lirinë e fesë dhe të ndërgjegjes; barazinë e të drejtave të gruas me ato të burrit; të drejtën e zgjedhjes dhe të drejtën për t'u zgjedhur në moshën 18 vjeç me votim të fshehtë, të drejtpërdrejtë e të përgjithshëm; të drej-

---

1) *Dokumente të organeve të larta të pushtetit revolucionar nacionalçlirimtar*, Tiranë, 1962, f. 274-275.



Pamje nga punimet e Kongresit I të BGASh

tën e ankimit, të lutjes në të gjitha instancat e pushtetit shtetëror, paprekshmërinë e personit.

Pushteti popullor merrte përsipër të zhdukte analfabetizmin, të ndërtonte një rrjet të gjerë shkollash dhe institucionesh kulturore, të ngrinte kulturën e përgjithshme të popullit, të mbronte dhe të përmirësonte shëndetin e popullit.

Pushteti i ri shpalli të paligjshme të gjitha organizatat fashiste e profashiste dhe veprimtarinë e tyre.

«Deklarata e të drejtave të qytetarëve» ishte një ndër dokumentet e para më të rëndësishme kushtetuese të pushtetit të ri demokratik popullor.

Më në fund Mbledhja e Dytë e KANÇ u dërgoi mesazhe përshëndetjeje kryetarëve të fuqive kryesore aleate dhe u kërkoi atyre të njihnin Qeverinë Demokratike si të vetmen qeveri të ligjshme të popullit shqiptar.

Vendimet historike të Mbledhjes së Dytë të Këshillit Antifashist Nacionalçlirimtar ishin një fitore tjetër e madhe politike e popullit shqiptar në vazhdim të vendimeve të Kongresit të Përmetit dhe përbënin një grusht dërrmues që u jepej planeve të kundërrevolucionit të brendshëm dhe

përkrahësve të tij, imperialistëve anglo-amerikanë. Tani Qeveria demokratike ishte *de facto* dhe *de jure* e vetmja qeveri e popullit shqiptar.

**Beteja e Tiranës** Në kohën kur në Berat zhvillonte punimet Mbledhja e Dytë e KANÇ, Ushtria Nacionalçlirimtare Shqiptare ndodhej në përleshjet e fundit me pushtuesit gjermanë dhe mbeturinat e bandave kundërrevolucionare, të cilat mundoheshin të largoheshin nga Shqipëria për të shpëtuar nga vdekja.

Më i rëndësishmi ndër veprimet luftarake në këtë kohë ishte operacioni për çlirimin e Tiranës. Plani operativ-strategjik i Komandës së Përgjithshme parashikonte çlirimin e kryeqytetit me çdo kusht, shkatërrimin e garnizonit armik të Tiranës, dëmtimin maksimal të forcave hitleriane në tërheqje, spastrimin e gjithë vendit nga garnizonet gjermane e mbeturinat e reaksionit, çlirimin e plotë të Atdheut dhe ndjekjen e pushtuesve nazistë përtej kufijve shtetërorë.

Shtabi i Korparmatës I, që u ngarkua për çlirimin e Tiranës, hartoi një plan operacioni të hollësishëm, në bazë të udhëzimeve të Komandantit të Përgjithshëm, operacion që shtrihej nga Struga në Elbasan, në Tiranë, në Krujë dhe në Milot.

Çlirimi i kryeqytetit, si qendra kryesore politike dhe ekonomike e vendit, kishte një rëndësi të madhe jo vetëm nga ana politike, por edhe strategjike. Tirana ishte një nga nyjet e rëndësishme në rrugën e tërheqjes së trupave gjermane nga Greqia dhe prandaj çlirimi i saj krijonte kushte për asgjësimin e plotë të nazistëve të mbetur në pjesën jugore të Ballkanit.

Çlirimi i Tiranës si objektiv ushtarak paraqiste vështirësi të veçantë për UNÇSh. Armiku mbrohej nga fortifikata të fuqishme dhe nga fusha të minuara. Ai ishte pajisur me artileri të shumtë dhe mjete të blinduara. Lufta për çlirimin e kryeqytetit kërkonte zgjidhjen e një vargu problemesh të ndërlikuara, siç ishin lufta nëpër rrugët për marrjen e fortifikatave, për përballimin e tankeve, organizimi i bashkëveprimit midis armëve të ndryshme, organizimi i ndërlidhjes, informacionit etj.

Në sektorin e Tiranës u ngarkuan të vepronin forcat e Divizionit I (Brigada I, IV dhe XXIII). Ndërkaq, Brigadat II, XX, XV dhe XVII u urdhëruan të bashkërendonin veprimet e tyre luftarake me ato të Divizionit I duke goditur

e shkatërruar garnizonet dhe kolonat armike gjatë rrugës Strugë-Librazhd-Elbasan-Tiranë. Njëkohësisht morën detyrë të vepronin në drejtime të tjera të rëndësishme Brigadat X, XI, XII dhe XXIV.



Nga lufta për çlirimin e Tiranës

Në fazën e parë të mësymjes brenda në qytet (29 tetor-11 nëntor) forcat e Divizionit I Sulmues me luftime të ashpra spastruan pjesën veriore dhe lindore të Tiranës deri në qendër. Në të njëjtën kohë, ato thyen një varg kundërsulmesh të hitlerianëve, që orvateshin të çanin rrethimin dhe të merrnin në dorë iniciativën.

Në fazën vendimtare të mësymjes, e cila filloi më 11 nëntor, hynë në veprim edhe brigada të tjera të UNÇSh, Brigada VIII në kryeqytet tok me Brigadën I dhe Brigadën IV; Brigada XI e XII në rrugën Elbasan-Peqin-Durrës; Brigada X e XXIV në rrugën Durrës-Vorë-Tiranë. Duke likuiduar njërën pas tjetrës pikat e qëndresës së armikut, forcat partizane deri më 14 nëntor kishin shtënë në dorë gati gjithë qytetin, me përjashtim të disa objekteve të fortifikuara.

Ndërkaq Brigada XX çliroi Librazhdin më 9 nëntor, Brigada XV çliroi qytetin e Elbasanit më 11 nëntor, pas luftimesh të ashpra kundër garnizoneve të këtyre qendrave dhe trupave hitleriane që tërhiqeshin nga Greqia. Pjesa e fundit e këtyre trupave me një efektiv prej 6 000-7 000 vetë, nga Elbasani drejtohej në dy kolona, njëra për Tiranë e

tjetra për Durrës. Kolona që drejtohej në Tiranë kishte detyrë të godiste nga shpina forcat partizane që kishin rrethuar qytetin, ta shkatërronte atë dhe së bashku me garnizonin gjerman të vazhdonin tërheqjen në drejtim të Shkodrës. Brigadat që luftonin në Tiranë dhe popullsia e qytetit ndodheshin përballë një rreziku serioz. Ky rrezik u mënjanua në sajë të veprimeve të vendosura e të shpejta të organizuara nga Shtabi i Korparmatës I. Me anë të një manovrimi të shkathët dhe goditjeve të rrufeshme, forca të Brigadave XVII, IV dhe VIII asgjësuan kolonën armike në luftën e Bërzhitës dhe Ibës, në Qafën e Kërrabës, pa e lënë të hynte në qytet. Ndërkaq, kolona që kaloi nëpër rrugën Elbasan-Peqin-Durrës u godit dhe u dëmtua rëndë në Bishqem nga Brigada XII, Brigada XI dhe nga forca të Brigadës XVII.

Në mëngjesin e 17 nëntorit 1944 qëndresa e armikut në kryeqytet pushoi. Tirana u çlirua.

Luftimet për çlirimin e Tiranës vazhduan 19 ditë rresht. Luftëtarët e UNÇSh me heroizëm të rrallë, sulmuan dhe asgjësuan njërin pas tjetrit objektet dhe grupimet e armikut të mbyllur brenda në fortifikata prej betonarmeje, të mbrojtur nga tela me gjemba e mina, nga tanke e autoblinda. Në luftën kundër hitlerianëve u ngrit në këmbë, bashkë me partizanët, gjithë populli i Tiranës. Armiku la në këtë betejë më tepër se 2 000 të vrarë. Dëmet do të ishin edhe më të mëdha. Dokumentet gjermane tregojnë se komanda e garnizonit armik të Tiranës natën e 16 - 17 nëntorit nuk shikonte asnjë mundësi shpëtimi të trupave të saj dhe priste nga çasti në çast asgjësimin. Mirëpo ky asgjësim nuk ndodhi. Trupat hitleriane gjetën shtegun e lirë në shpinë të forcave partizane, dolën në fushën e aviacionit dhe që andej morën drejtimin për në Vorë e më tej në Shkodër. Përgjegjës i drejtpërdrejtë i shpëtimit të trupave të garnizonit gjerman ishte Mehmet Shehu, komandant i Divizionit I dhe shef i shtabit operativ, i cili në kundërshtim me urdhrin e Komandës së Përgjithshme për të mbyllur plotësisht rrethimin e Tiranës, u kishte lënë shteg të hapur forcave armike.

Nga Ushtria Nacionalçlirimtare vetëm në kryeqytet u vranë 127 luftëtarë. Midis tyre ishte edhe Estref Osoja, komandant kompanie në Brigadën I.

Beteja e Tiranës kishte karakterin e luftës së vërtetë frontale dhe u zhvillua sipas normave të luftimeve midis dy ushtrive të rregullta. Në këtë luftë u dukën qartë shkalla e lartë e organizimit të UNÇSh dhe virtytet morale e luftarake të saj.

Më 28 nëntor 1944 midis një entusiazmi të papërshkruar të popullit arriti në Tiranën e lirë Qeveria Demokratike e Shqipërisë.

**PKSh kundër ndërhyrjes dhe qëndrimeve shoviniste të udhëheqjes jugosllave**

Ndërmjet popullit shqiptar dhe popujve të Jugosllavisë, që zhvillonin një luftë heroike kundër armikut të përbashkët, pushtuesve fashistë, u krijuan marrëdhënie të reja vëllazërore. Midis PKSh dhe PK të Jugosllavisë u vendosën lidhje të ngushta. Për komunistët shqiptarë kjo nuk ka qenë një punë e lehtë. Historia kishte lënë një bagazh të hidhur në marrëdhëniet midis dy vendeve. Kralët e Serbisë e të Jugosllavisë me forcën e armëve, me dashamirësinë e padronëve imperialistë dhe me presione e mashtrime kishin aneksuar toka shqiptare ku kishin zbatuar një politikë shfarosëse shkombëtarizimi. PKSh, e bindur se populli shqiptar do ta kuptonte, vendosi lidhje të ngushta me PK të Jugosllavisë jo vetëm për të zhdukur çdo pengesë në mobilizimin e popujve të të dy vendeve në luftën për çlirim, por edhe sepse me këtë bëhej hapi i parë i madh e i vërtetë drejt zgjidhjes edhe të padrejtësive historike dhe të hedhjes poshtë të bagazhit të armiqësive të krijuara në të kaluarën[1].

Populli shqiptar, të cilit, siç thotë shoku Enver Hoxha «kurrë s'i janë errur sytë nga parimet e sëmura të shovinizmit»[2] e mbështeti PKSh, e cila ishte për forcimin e lidhjeve midis dy partive dhe popujve të të dy vendeve mbi baza marksiste-leniniste, duke menduar e besuar se kështu do të vepronin edhe komunistët jugosllavë.

«Si komunistë, — thotë shoku Enver Hoxha, — mendonim e besonim se Partia Komuniste e Jugosllavisë ... do të shkëpuste e të dërrmonte përfundimisht edhe gjithë bagazhin e Jugosllavisë së vjetër, pra, edhe shovinizmin e saj, edhe antishqiptarizmin e saj të lashtë, të egër e të paskrupull»[3].

Mirëpo udhëheqja jugosllave u mundua t'i përdorte lidhjet e ngushta midis dy partive dhe midis popullit shqiptar e popujve jugosllavë për të vënë në jetë synimet e veta shoviniste: t'i diktonte PKSh vullnetin e vet, të likuidonte

1) Enver Hoxha. *Titistët*, Tiranë, 1982, f. 12.

2) *Po aty*, f. 11.

3) *Po aty*, f. 12.

udhëheqjen marksiste-leniniste të saj e ta kthente Shqipërinë në një provincë jugosllave.



Hyrja në Tiranë e Qeverisë Demokratike me shokun Enver Hoxha në krye

Për t'ia arritur këtij qëllimi udhëheqësit jugosllavë përpiqeshin të krijonin opinionin se Lufta Nacionalçlirimtare në Shqipëri dhe të gjitha fitoret e arritura në këtë luftë, madje vetë krijimi i PKSh ishin «meritë» e PKJ! Njëkohësisht ndërhynin drejtpërdrejt në punët e brendshme të Partisë e të popullit kryengritës shqiptar.

Këto ndërhyrje filluan nga pranvera e vera e vitit 1943, kur Vukmanoviç Tempo, një ndër udhëheqësit kryesorë jugosllavë, erdhi në Shqipëri me detyrën e posaçme të krijonte kushte për të shtënë në dorë udhëheqjen e PKSh e të luftës së popullit shqiptar. Me këtë qëllim ky «ambasador shëtitës i Titos», siç e ka quajtur atë shoku Enver Hoxha, sajoi padinë kundër PKSh për oportunizëm ndaj Ballit

Kombëtar, padi që u hodh poshtë nga Komiteti Qendror si krejt e pathemeltë. Dështoi ai edhe në përpjekjet për të krijuar një të ashtuquajtur «shtab ballkanik», që kishte si synim të vinte ushtritë nacionalçlirimtare të Shqipërisë, të Greqisë e të Bullgarisë nën varësinë e Jugosllavisë.

Konceptet dhe qëndrimet e udhëheqjes jugosllave u shfaqën në mënyrë të veçantë lidhur me çështjen e Kosovës e të viseve të tjera shqiptare në Jugosllavi.

PKSh mbante një qëndrim konsekuent marksist-leninist për këtë çështje, nuk i lejonte vetes asnjë shfaqje shoviniste, ndihmonte me të gjitha forcat zhvillimin e luftës antifashiste të shqiptarëve në Jugosllavi. Me kërkesën e KQ të PKJ dërgoi një numër kuadrosh të saj, kryesisht kosovarë e dibranë, për të organizuar Partinë e luftën çlirimtare në Kosovë, në Dibër të Madhe, Kërçovë, Tetovë e Gostivar. Zgjidhjen e problemit të Kosovës PKSh e shikonte në fitoren e revolucionit popullor në Shqipëri e në Jugosllavi. PKSh kishte shpallur botërisht se e vetmja rrugë e drejtë ishte ngritja e popullsisë shqiptare në Kosovë e vise të tjera në Jugosllavi në Luftën Nacionalçlirimtare kundër pushtuesve fashistë, përkrah gjithë popullit shqiptar dhe popujve jugosllavë duke i njohur asaj të drejtën për vetëvendosje gjer në shkëputje. Në rast të kundërt, ajo do të luftonte kundër asaj Jugosllavie që do ta shtypte e do ta robëronte.

PKSh nuk e quajti kurrë «bashkimin» e Kosovës me Shqipërinë, që bënë nazifashistët, çlirim nga zgjedha serbe, por rënie nga një zgjedhë e vjetër në një zgjedhë të re. Këtë qëndrim të PKSh e kuptoi thellë populli shqiptar që luftonte nën udhëheqjen e saj por për kosovarët «problemi, — paraqitej më i vështirë»[1]. Nga kuptimi i drejtë i kësaj çështjeje dhe nga siguria që do t'i jepej për t'u çliruar nga zgjedha serbo-jugosllave varej mobilizimi i shqiptarëve në Jugosllavi në luftë kundër pushtuesve fashistë.

Dy rrugë paraqiteshin për këtë gjë, shpjegon shoku Enver Hoxha[2]. E para, populli i Kosovës të ngrihej në luftë nën udhëheqjen e PKSh dhe, e dyta, të ngrihej në luftë nën udhëheqjen e PKJ. Qëllimi i të dyja rrugëve ishte një: të hidhej poshtë zgjedha e pushtuesve nazifashistë, po ashtu edhe zgjedha e vjetër, të zgjidhej problemi kombëtar shqiptar dhe, paskëtaj, edhe problemet e tjera.

PKSh pranoi rrugën e dytë, që ishte kërkesa e udhëheqjes jugosllave, ndonëse kishte bindjen se rruga e parë

---

1) **Enver Hoxha. *Titistët*, Tiranë, 1982, f. 71.**

2) ***Po aty*, f. 71-78.**

paraqiste avantazhe shumë të mëdha për mobilizimin e shqiptarëve në Jugosllavi në Luftën Antifashiste. Ajo u nis nga interesat e përgjithshme të luftës së përbashkët kundër fashizmit, nga interesat e komunizmit, duke besuar gjithnjë se PKJ ishte një parti marksiste-leniniste, internacionaliste. «Por . . . edhe se e pranuam këtë lëshim ndaj PKJ për periudhën e luftës, — thotë shoku Enver Hoxha, — ne kurrsesi nuk lejuam që të shkeleshin sadopak parimet leniniste-staliniane mbi çështjen nacionale, në mënyrë të veçantë parimi bazë i të drejtës për vetëvendosje gjer në shkëputje»[1].

Ndërkohë, PKSh vinte re se udhëheqja e PKJ nuk u qëndronte besnike këtyre parimeve, megjithëse ishte shprehur në shumë raste për zbatimin e tyre. Asnjëherë ajo nuk kishte shfaqur hapur, qartë e prerë qëndrimin e vet për të ardhmen e Kosovës e të viseve të tjera shqiptare. Kjo s'kishte si të mos e çorodiste popullsinë shqiptare në Jugosllavi e të mos pengonte mobilizimin e përgjithshëm të saj në luftën kundër fashizmit pasi ajo shikonte se qëndrimet e PKJ nuk ndryshonin nga ato të sundimtarëve të vjetër serbo-jugosllavë.

Shfaqje të theksuara shoviniste dukeshin ndër udhëheqës politikë e ushtarakë jugosllavë në Kosovë e gjetkë, të cilët jo vetëm nuk përfillnin vullnetin e popullsisë shqiptare për të hequr qafe çdo zgjedhë, por edhe kryenin veprime diskriminuese e shfarosëse ndaj saj, sikundër edhe çetnikët e Mihajlloviçit.

S'ishin vetëm udhëheqës jugosllavë të shkëputur që mendonin e vepronin si shovinistë. Vetë Titoja mbante qëndrim të tillë ndaj Kosovës. Kjo u duk qartë në letrat që i dërgonte ai, në tetor e dhjetor 1943, Komitetit Qendror të PKSh. Nga krejt përmbajtja e këtyre letrave dilte se Kosova dhe viset e tjera shqiptare duhej të mbeteshin brenda kufijve të shtetit të ardhshëm jugosllav, kurse parimi i së drejtës së vetëvendosjes nuk do të zbatohej kurrë.

Në vitin 1944 u shtuan edhe më shumë ndërhyrjet e presioni i udhëheqjes jugosllave mbi PKSh, gjithnjë me të njëjtin synim, që Shqipëria e re ta lidhte fatin e saj me Jugosllavinë e vetëm me të.

Për këtë duhej thyer pengesa kryesore, që ishin vija marksiste-leniniste e PKSh dhe Sekretari i Përgjithshëm i saj me anëtarë të tjerë të KQ, që mbronin e zbatonin këtë vijë dhe s'pranonin asnjë ndërhyrje të jashtme në punët e brendshme të Partisë e të vendit.

---

1) *Po aty, f. 75.*

Për këtë qëllim u dërgua, në gusht 1944, Velimir Stojniçi me cilësinë e shefit të misionit ushtarak pranë Shtabit të Përgjithshëm të UNÇSh. Në zbatim të qëllimit të ngarkuar ai filloi menjëherë sulmin, duke e cilësuar vijën e përgjithshme të PKSh si krejt të gabuar e duke kërkuar të bëheshin menjëherë ndryshime rrënjësore në vijë e në udhëheqje.

Këto shpifje e këto kërkesa u kundërshtuan nga shoku Enver Hoxha, por misionari jugosllav gjeti mbështetje te anëtarët e Byrosë Politike, Koçi Xoxe, i rekrutuar si agjent i udhëheqjes jugosllave nga Tempoja që në verë të vitit 1943, dhe Nako Spiru, i vënë në shërbim të jugosllavëve me ardhjen e Stojniçit. Kjo mbështetje u zgjerua sidomos pas kooptimit, jashtë rregullave organizative, si anëtarë të Byrosë Politike, të Sejfulla Malëshovës e të Pandi Kristos, që u vunë gjithashtu në shërbim të jugosllavëve.

Me këto vegla të udhëheqjes jugosllave, V.Stojniçi përgatiti prapa krahëve të Komitetit Qendror e të Sekretarit të Përgjithshëm të Partisë komplotin, që shpërtheu në Plenumin e 2-të të KQ, që u mbajt në Berat, më 23-27 nëntor 1944. Plenumi u thirr për të analizuar punën e kryer nga PKSh deri atëherë e për të caktuar detyrat e reja që i dilnin asaj me çlirimin e afërt të vendit. Mirëpo këto qëllime nuk u arritën për shkak të veprimtarisë minuese të V.Stojniçit e të komplotistëve në radhët e KQ të përgatitur e të drejtuar prej tij. Komplotistët në mbledhjen e Plenumit goditën rëndë vijën e drejtë marksiste-leniniste të Partisë dhe Sekretarin e Përgjithshëm të saj. I dërguari i Titos parashtroi në Plenum «vijën e re» që PKJ i «rekomandonte» PK të Shqipërisë dhe rrugën që do të ndiqte Shqipëria e re, e cila sipas tij «s'kishte tjetër rrugë, veç të lidhej me Jugosllavinë në një konfederatë, madje edhe më tutje»!

Sido që komplotistët nuk ia arritën dot qëllimit kryesor të rrëzonin Sekretarin e Përgjithshëm, shokun Enver Hoxha, sepse shumica e anëtarëve të Plenumit, që s'dinin gjë për komplotin, e hodhën poshtë kërkesën e tyre, Plenumi i Beratit goditi rëndë unitetin në udhëheqjen e Partisë, çeli rrugën për të futur në Parti forma organizative e metoda antileniniste të udhëheqjes jugosllave dhe krijoi një truall të përshtatshëm për një ndërhyrje në shkallë të gjerë të titistëve në punët e brendshme të Partisë e të popullit shqiptar. Komploti i Beratit përbënte orvatjen më të rrezikshme gjatë Luftës Nacionalçlirimtare nga ana e udhëheqjes jugosllave për të larguar PKSh nga rruga e saj revolucionare marksiste-leniniste, për të asgjësuar pavarësinë kombëtare

të vendit dhe revolucionin popullor. Por Partia me udhëheqësin e saj shokun Enver Hoxha nuk lejuan në asnjë mënyrë të rrezikoheshin fitoret e mëdha të popullit shqiptar të arritura nën udhëheqjen e saj. «Ky do të ishte një turp e faj i rëndë, — shkruan shoku Enver Hoxha. — Ky do të qe krimi më i pafalshëm i kryer në kurrizin e këtij populli. Nuk duhej lejuar kurrsesi të ndodhte kjo.

«Dhe me vete, — vazhdon ai, — u betova se do të bëja gjithçka që e vërteta të vihej në vend, që Shqipëria të vazhdonte të ecte në rrugën që i kishte premtuar PKSh që në nëntor 1941»[1].

**Çlirimi i plotë i Shqipërisë**

Çlirimi i kryeqytetit siguroi mundësinë e çlirimit të plotë të vendit dhe shkatërroi të gjitha planet e armiqve. Menjëherë pas çlirimit të Tiranës, Komandanti i Përgjithshëm i Ushtrisë Nacionalçlirimtare u lëshoi një urdhër dite forcave të armatosura, në të cilin theksohej se detyra s'ishte mbaruar, se duhej çliruar gjithë Shqipëria dhe hitlerianët duheshin ndjekur edhe jashtë kufijve të atdheut për të ndihmuar në çlirimin e popujve të Jugosllavisë. «Të gjitha repartet e Ushtrisë sonë që veprojnë në Shqipërinë e Veriut, — thuhej në këtë urdhër, — t'u japin grushtin e fundit të vdekjes gjakatarëve dhe katilëve të vendit tonë dhe të njerëzimit»[2].

Në bazë të këtij urdhri, repartet e Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare në Veri vazhduan përleshjen me armiqtë në tërheqje. Më 20 nëntor Brigada VII sulmoi armiqtë dhe çliroi Lezhën. Brigada XVIII, pas një vargu veprimesh luftarake kundër hitlerianëve në tërheqje, gjatë rrugës Prizren-Kukës-Pukë dhe në rrethet e Prizrenit, më 5 nëntor kishte filluar goditjen kundër pushtuesve gjermanë në Kukës. Së bashku me Brigadën V të UNÇSh, ajo mori pjesë në çlirimin e Prizrenit më 16 nëntor, kurse më 17 nëntor, ajo goditi dhe shpartalloi kolonën e ushtarëve armiq që drejtoheshin nga Prizreni në Kukës dhe më 18 nëntor e çliroi përgjithmonë qytetin. Pas dy ditësh, më 20 nëntor, Brigada XXII çliroi Pukën. Në luftimin më të ashpër që u zhvillua mbi rrugën Kukës-Shkodër afër Rrapës, u vra edhe Met Hasa, partizan pionier i Brigadës XXII.

---

1) Enver Hoxha. *Titistët,* Tiranë, 1982, f. 202.

2) *Dokumente të Shtabit të Përgjithshëm...*, vëll. II, Tiranë, 1970, f. 317.

Për çlirimin e qytetit të fundit të Shqipërisë, Shkodrës, u ngarkuan Brigadat VI, VII, XXII, XXIII dhe Grupi Partizan i Shkodrës, i cili më 29 nëntor mori emrin Brigada XXVII. Luftime të ashpra u zhvilluan në Postribë, në kodrat e Drishtit dhe në të majtë të lumit Kir. Kundërsulmet që ndërmorën trupat gjermane më 28 nëntor, u thyen me humbje të mëdha. Më 29 nëntor në Shkodrën e lirë hynë luftëtarët e Ushtrisë Nacionalçlirimtare, të pritur në mënyrë madhështore nga popullsia e qytetit.

Me çlirimin e Shkodrës u krye çlirimi i plotë i Shqipërisë. Dita e 29 nëntorit 1944, dita e Çlirimit, është dita e fitores më të madhe, që ka arritur populli shqiptar në të gjithë historinë e vet. «Më 29 nëntor 1944, — ka thënë shoku Enver Hoxha, — flamuri i punëtorëve, i fshatarëve dhe i gjithë patriotëve të vendit tonë, i mbajtur lart nga dora e çeliktë e Partisë Komuniste të Shqipërisë, e cila, nëpërmjet kaq luftërash të përgjakshme, ngriti popullin e saj në fitoren e tij të madhe dhe të plotë, valoi për herë të parë në të gjithë Shqipërinë e çliruar përgjithmonë nga okupatorët, nga zgjedha e bejlerëve dhe e borgjezisë»[1].

### 5. LUFTA E NJËSIVE TË USHTRISË NACIONALÇLIRIMTARE PËRTEJ KUFIJVE SHTETËRORË

**Çlirimi i Kosovës** Duke ndjekur me besnikëri politikën revolucionare internacionaliste të Partisë, të aleancës së ngushtë luftarake me popujt e Jugosllavisë, të ndihmës vëllazërore ndaj luftës çlirimtare në Kosovë e në viset e tjera shqiptare në Jugosllavi, Ushtria Nacionalçlirimtare Shqiptare në shumë raste luftoi kundër pushtuesve italianë e gjermanë përtej kufijve shtetërorë. Batalioni i Dibrës zhvilloi një varg luftimesh në qytetin e Dibrës e në Maqedoni. Batalioni «Perlat Rexhepi» i Shkodrës në vjeshtën e vitit 1943 e në dimrin 1943-1944 shkoi në ndihmë të reparteve partizane në Plavë e Guci dhe në Rrafshin e Dukagjinit (Kosovë). Në verë të vitit 1944 forcat e Divizionit I të UNÇSh luftuan së bashku me repartet partizane maqedonase e kosovare në qytetin e Dibrës,

1) Enver Hoxha. *Vepra*, vëll. 5, f. 324.

të cilin e çliroi përfundimisht Divizioni I i UNÇSh më 2 shtator 1944. Forca të Brigadës XVIII të UNÇSh morën pjesë në çlirimin e qytetit të Kërçovës. Në luftimet për çlirimin e këtij qyteti, më 23 shtator, ra dëshmore midis të tjerëve Hibe Palikuqi, zëvendëskomisare kompanie në atë Brigadë.

Në shtator, Komanda e Përgjithshme e UNÇSh, në bazë të kërkesës së Komandës së Përgjithshme jugosllave, i dha urdhër Brigadës III dhe V të kalonin në Kosovë për t'i çliruar këto krahina. Për drejtimin e veprimeve të këtyre brigadave u formua një shtab i përbashkët operativ. Brigadat shqiptare që kaluan përtej kufijve shtetërorë më 5 tetor, e filluan përleshjen me fashistët gjermanë në krahinën e Dukagjinit, në jugperëndim të Prizrenit. Pasi çliruan zonën midis Drinit dhe Ribnikut, më 16 tetor sulmuan gjermanët në qytetin e Gjakovës. Megjithëse në zona të pa-



**Luftëtarë të Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare, të pritur si çlirimtarë nga populli kalojnë nëpër rrugët e qytetit të porsaçliruar të Pejës**

njohura dhe përballë një kundërshtari më të madh në numër e në mjete, me luftime të ashpra, të cilat në më të shumtën e rasteve arrinin në përleshje trup me trup, luftëta-

rët e UNÇSh në bashkëpunim me reparte partizane kosovare çliruan më 24 tetor Junikun, më 5 nëntor Deçanin, më 7 nëntor Gjakovën, më 16 nëntor Prizrenin dhe më 17 nëntor Pejën, duke i dëbuar gjermanët nga Rrafshi i Dukagjinit dhe duke u futur në thellësi të Kosovës. Në luftimet për çlirimin e Junikut ra dëshmore (më 20 tetor) edhe Ylbere Bilibashi, partizania 16-vjeçare e Brigadës III. Luftëtarët e UNÇSh u pritën nga popullsia e atjeshme krahëhapur. Populli i Kosovës u dha përkrahje të gjithanshme brigadave shqiptare dhe bashkë me to u ngrit në luftë kundër pushtuesve hitlerianë dhe tradhtarëve vendës. Brenda një muaji efektivi i brigadave të UNÇSh u trefishua me vullnetarë kosovarë. Njëkohësisht, u krijuan edhe dy brigada të reja partizane me luftëtarë të kësaj krahine.

Çlirimi i Kosovës nga forcat shqiptare pati një rëndësi të madhe. Aty ishte krijuar një gjendje e rëndë, e cila e kishte burimin në politikën shtypëse të qeverive borgjeze të Jugosllavisë dhe në vetë qëndrimin shovinist të mbajtur ndaj popullsisë shqiptare nga udhëheqja e PKJ dhe nga drejtues të njësive të Ushtrisë Nacionalçlirimtare Jugosllave.

**Luftimet e Divizionit V dhe VI të Ushtrisë Nacionalçlirimtare në Jugosllavi**

Tregues i politikës revolucionare internacionaliste që ndiqte PKSh është në mënyrë të veçantë lufta e Divizionit V dhe Divizionit VI të UNÇSh në Jugosllavi.

Pa u çliruar ende mbarë Shqipëria, Komandanti i Përgjithshëm i UNÇSh i dha urdhër Divizionit VI «të marshojë, porsa të jetë çliruar Shkodra, në drejtim Podgoricë-Danilovgrad dhe në bashkëpunim me forcat jugosllave të godasë armikun», si edhe Divizionit V «të marshojë në drejtim Mitrovicë duke goditur armikun dhe të marrë kontakt me forcat jugosllave dhe me Ushtrinë e Kuqe»[1].

Divizioni V u formua me Brigadën III, me Brigadën V (që ndodheshin në Kosovë) dhe me Brigadën XXV. Brigadat e këtij Divizioni, në kushtet e vështira të dimrit të egër, pas luftimesh të ashpra në bashkëpunim me repartet jugosllave, çliruan Priepoljen e Priborin dhe e ndoqën armikun

1) Urdhër i 22 nëntorit 1944. *Dokumente të Shtabit të Përgjithshëm...*, vëll. II, Tiranë, 1970, f. 325-326.

këmba-këmbës deri në Bosnje e Hercegovinë, ku u takuan me forcat e Divizionit VI.

Divizioni VI, i përbërë nga Brigadat VI, VII, VIII dhe XXII, fill pas Çlirimit të Shkodrës kapërceu kufirin për t'i ardhur në ndihmë popullit malazes. Brigadat e këtij divizioni së bashku me repartet e Ushtrisë Nacionalçlirimtare Jugosllave, pas luftimesh të përgjakshme, çliruan Podgoricën dhe qendra të tjera me rëndësi si Tuzin, Bioçën, Bje-



Reparte partizane të Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare në marshim në tokat e Jugosllavisë

llopoljen, Ljeva-Rjekan etj. Në luftimet për çlirimin e Malit të Zi ra dëshmor Thodhori Mastora, komandant batalioni në Brigadën VIII. Mësymja e brigadave shqiptare vazhdoi në kushte shumë të vështira, gjersa më 14 shkurt 1945, pas një lufte frontale dhe në përleshje trup me trup, u çlirua Vishegradi. Lufta për çlirimin e Vishegradit është një nga betejat më të dëgjuara të divizioneve të UNÇSh në tokat e Jugosllavisë. Ajo u kushtoi gjermanëve shumë të vrarë e të plagosur.

Gjatë kohës kur divizionet shqiptare luftonin në Sanxhak, Bosnjë e Hercegovinë, udhëheqja e PKJ vazhdonte politikën shoviniste e diskriminuese kundër popullsisë shqiptare në Kosovë, Maqedoni e Mal të Zi. Menjëherë pas kalimit të divizioneve shqiptare në Sanxhak dhe në Bosnjë e Hercegovinë për të ndjekur trupat gjermane dhe çetnikët (bandat profashiste jugosllave), OZNA (shërbimi i fshehtë jugosllav) me urdhër të Titos organizoi fushata të gjera masakrash kundër popullsisë shqiptare, duke e cilësuar çdo shqiptar si bashkëpunëtor të pushtuesve fashistë. Në një raport të komandës së Korparmatës III të UNÇSh në mars 1945 thuhet: «Në Kosovë janë vrarë njerëz nga Ushtria Nacionalçlirimtare Jugosllave. Në Ushtrinë Nacionalçlirimtare Jugosllave duket se ka mjaft elementë shovinistë-provokatorë. Një pjesë e madhe e popullit të këtyre anëve është në mal. Populli i Kosmetit (Kosovës dhe Rrafshit të Dukagjinit-Red.) nuk ka aspak besim në Ushtrinë Nacionalçlirimtare Jugosllave. Heqja e flamurit shqiptar në qytetet e Kosovës e Metohisë, vrasja e delegacionit shqiptar që është dërguar nga Shtabi operativ për marrëveshje. . . , vrasja e 20 vetave nga Malësia e Gjakovës pa asnjë arsye, vrasja në masë në Drenicë, humbja e njerëzve natën pa i marrë vesh askush, janë shkaqet që revoltojnë për së tepërmi popullin e Kosmetit kundër Ushtrisë Nacionalçlirimtare Jugosllave. Situata e Kosovës infekton edhe situatën tonë».

Me anën e vrasjes së paligjshme, burgosjeve dhe torturave kundër popullsisë shqiptare vendëse, titistët provokuan revolta të armatosura, të cilat u dhanë kështu shkas atyre për të ndërmarrë operacione ndëshkimore ushtarake në Drenicë, Vuçitern, Podujevë, Ferizaj, Gjilan, Tetovë, Gostivar, Kërçovë etj. Rezultati i këtyre operacioneve ishte vrasja e dhjetëra mijë shqiptarëve, djegia dhe plaçkitja e katundeve të tëra, burgosja, internimi dhe shfarosja e qindra familjeve të pafajshme.

Ndërkohë, luftëtarët e UNÇSh me qëndrimin e tyre thellësisht internacionalist, me edukatën komuniste dhe me

